# القرآن الكريم

وترجمة معانيه إلى

اللغة الألبانية

هٰذا المُصْحَفُ الشَّرِيفُ وَتَرْجَمَةُ مَعَانِيهِ
هَدِيَّةٌ مِن خَادِمِ الحَرَمَيْنِ الشَّرِيفَيْنِ المَلِكِ فَهْدِ بْنِ عَبْدِ العَزِيزِ آلِ سُعُود
وَقْفٌ لِلّٰهِ تَعَالَى لَا يَجُوزُ بَيْعُهُ



**Ky Kur'ani i ndershëm dhe përkthimi i Tij me komentim, është dhuratë prej Shërbyesit të Dy Haremave, Mbretit Fehd ibn Abdulaziz Al-Saud. Është për hir të Allahut, nuk lejohet shitja e Tij.**




# KUR'AN-i

## Përkthim me komentim në gjuhën shqipe

*Përktheu dhe komentoi:*

H. Sherif Ahmeti

**Nderoi për shtypin e Kur'anit të ndershëm dhe përkthimit të Tij me komentim, Shërbyesi i Dy Haremave (Qabes dhe Xhamisë së Pejgamberit a.s.), Mbreti Fehd ibn Abdulaziz Al-Saud, Mbreti i Arabisë Saudite**

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ

( كِتَٰبٌ أَنزَلْنَٰهُ إِلَيْكَ مُبَٰرَكٌ لِّيَدَّبَّرُوٓا۟ ءَايَٰتِهِۦ وَلِيَتَذَكَّرَ أُو۟لُوا۟ ٱلْأَلْبَٰبِ )

الحمد لله رب العالمين القائل :

( أَفَلَا يَتَدَبَّرُونَ ٱلْقُرْءَانَ ۚ وَلَوْ كَانَ مِنْ عِندِ غَيْرِ ٱللَّهِ لَوَجَدُوا۟ فِيهِ ٱخْتِلَٰفًا كَثِيرًا )

والصلاة والسلام على سيدنا محمد القائل ( خيركم من تعلم القرآن وعلمه ) والذي ثبت عنه عليه الصلاة والسلام أنه قال ( اقرؤوا القرآن فإنه يأتي شفيعا لأصحابه يوم القيامة ) وعلى آله وأصحابه ومن تبعهم بإحسان إلى يوم الدين ..

وبعد :

فإنفاذا لأوامر خادم الحرمين الشريفين وناشر كتاب الله المجيد الملك فهد بن عبد العزيز - حفظه الله - في العناية بكتاب الله الكريم توثيقا وطباعة، والعمل على تيسير نشره وتوزيعه بين المسلمين وتفسير معانيه وترجمتها إلى اللغات المختلفة ومنها اللغة الألبانية واعتبار تلك التوجيهات من أسمى الغايات والأهداف المرسومة لمجمع الملك فهد لطباعة المصحف الشريف بالمدينة المنورة.

وبناء على التعاون القائم بين كل من وزارة الشؤون الإسلامية والأوقاف والدعوة والإرشاد - المشرفة على المجمع - ورابطة العالم الإسلامي في كل ما من شأنه خدمة كتاب الله الكريم ترجمة وطباعة ونشرا في جميع أنحاء العالم .

وإيمانا من الجميع بضرورة ترجمة معاني كتاب الله تعالى إلى جميع اللغات الفاعلة تحقيقا لمبدأ البلاغ والدعوة بالحكمة والموعظة الحسنة وتحقيقا لقوله تعالى ( وَتَعَاوَنُوا۟ عَلَى ٱلْبِرِّ وَٱلتَّقْوَىٰ ) وخدمة لإخواننا الناطقين باللغة الألبانية فإنه يطيب لنا أن نقدم للقارئ الكريم هذا المصحف الشريف مع ترجمة معانيه وتفسيره إلى اللغة الألبانية والتي قام بترجمتها الشيخ/ شريف أحمدي وقام بمراجعتها الشيخ/ منصور خليل، وقد أقرت الترجمة وتمت المراجعة تحت إشراف رابطة العالم الإسلامي .

وإننا إذ نحمد الله تعالى أن وفقنا إلى إنجاز هذا العمل وتقديمه إلى الإخوة المسلمين الناطقين باللغة الألبانية في ألبانيا وخارجها لنرجو أن يستلهم منه قراؤه نور الهدى والتقى بما يقوي إيمانهم ويثبت إسلامهم ويصلح أحوالهم في الدنيا والآخرة .

وإننا لنعلم أن الترجمات مهما بلغت دقتها لا يمكن أن تصل إلى المقاصد العظيمة لنص القرآن الكريم المعجز وأن التفسير المذكور إنما هو حصيلة ما بلغه علم المترجم في فهم كتاب الله الكريم ويعتريه ما يتصف به البشر من نقص، والكمال المطلق لله وحده .

لذا فنحن نرجو من كل قارئ لهذه الترجمة إسداء النصح وتدوين الملاحظات العلمية الموثقة والمقترحات حولها وإرسالها إلى وزارة الشؤون الإسلامية والأوقاف والدعوة والإرشاد أو لرابطة العالم الإسلامي للاستفادة منها في الطبعات القادمة إن شاء الله تعالى .

والله الموفق وهو الهادي إلى سواء السبيل ...



Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit

" Libër i begatshëm, Ne ta shpallëm ty këtë, që t'i studiojnë argumentet e Tij dhe që të marrin mësim prej Tij ata që kanë mend" (Sad-29)

Falenderimi i takon vetëm Allahut, Zotit të botërave i cili thotë:"A nuk e përfillin ata Kur'anin? Sikur të ishte prej dikujt tjetër, përveç prej Allahut, do të gjenin në te shumë kundërthënie". (En Nisaë 82) E paqa dhe mëshira qoftë mbi Muhammedin a.s., mbi familjen e tij, mbi shokët e tij, dhe mbi të gjithë ata që pasuan dhe pasojnë rrugën e tij deri në ditën e gjykimit. Pejgamberi ynë a.s. ka thënë:" Më i miri prej jush është ai që e mëson Kur'anin dhe ia mëson Atë dikujt tjetër". Gjithashtu ka thënë:" Lexojeni Kur'anin, sepse Ai dëshmon për lexuesin e Tij, ditën e kijametit.

Kompleksi i mbretit Fehd ibn Abdulaziz për shtypjen e Kur'anit të ndershëm në Medinë, duke i zbatuar urdhërat e tij dhe duke qenë nën mbikëqyrjen dhe kujdesin e tij, për përpikmërinë gjatë shtypjes të Kur'anit, për shpërndarjen e Tij në mes të muslimanëve,si edhe për përkthimin e Tij në gjuhë të ndryshme, ndërmjet të cilave edhe në gjuhën shqipe. Ju ofron këtë përkthim me qëllim që t'i realizojë qëllimet e tij më të larta.

Liga e botës islame duke patur parasysh:

-Bashkëpunimin ndërmjet Ministrisë për Çështje ISLAME, të Vakfit THirjes dhe Udhëzimeve e cila e kontrollon Kompleksin, dhe Ligës së Botës ISLAME eshtë në shërbim të Kur'anit, për përkthim, shtypje dhe publicitet të e Tij në mbarë botën.

-Bindjen për nevojën e përkthimit të kuptimeve të Kur'anit në të gjitha gjuhët e gjalla, me qëllim që të përhapet thirrja islame me urtësi dhe këshilla të mira,

-Ndihmën për vëllezërit tanë që flasin gjuhën shqipe; dhe duke e praktikuar fjalën e Allahut xh. sh."Ndihmohuni mes vete me të mira dhe në të mbara".(El Maide në ajetin 2)

Ka nderin që t'ia ofrojë lexuesit të nderuar këtë Kur'an të përkthyer e të komentuar në gjuhën shqipe nga H. ef. Sherif Ahmeti e të korrektuar nga Mensur Halili me banim në Odër Tetovë, student i diplomuar në Medinë. Këtë përkthim e vërtetoi Liga e botës islame nën kontrollin e të cilës u bë edhe korrektura e tij.

E falënderojmë Allahun xh.sh. që na e mundësoi kryerjen e këtij punimi dhe ofrimin e tij vëllezërve muslimanë, të cilët e flasin gjuhën shqipe në Shqipëri dhe jashtë saj, me shpresë se me të vërtetë lexuesit do të shkëpusin diçka nga drita e tij e cila ua forcon besimin dhe i bën që të jenë të lumtur si në këtë botë ashtu edhe në botën tjetër (Ahiret).

Më në fund duhet të theksojmë se përkthimet e Kur'anit në gjuhë të tjera sado që të jenë të stilit të lartë, nuk mund t'ia arrijnë qëllimit definitiv të Tij, i cili është mrekulli deri në ditën e kijametit. Ky përkthim me komentim është rezultat të cilin e ka arritur përkthyesi gjatë studimit të Kur'anit. Për këtë arsye nuk mund të jetë i zhveshur nga gabimet e ndryshme, sepse vetë natyra e njeriut e bën atë që të jetë i mangët. I plotë është vetëm Allahu xh.sh.

Pra lexues të nderuar ju lusim që po të keni ndonjë vërejtje, apo këshillë ndaj këtij përkthimi, t'i dërgoni ato NË Ministrinë për Çështje ISLAME të Vakfit, THirjes dhe Udhëzimeve, ose në Ligen e Botës ISLAME, në mënyrë që ti përmirësojmë gabimet në botimet e ardhshme.

Zoti na drejtoftë në rrugën e drejtë.

# *PARATHËNIE*

*Kur'ani, pa dyshim, është Fjalë e Allahut, KELAMULL-LLAH, i cili në formë të Shpalljes iu dërgua Muhammedit a.s. Ai i zbriti Muhammedit a.s. për ta orientuar drejt në besimin në një Zot dhe për t'i nxjerrë njerëzit nga errësira dhe injoranca dhe për t'i shpjerrë në dritë, në rrugën e drejtë, në rrugën e njerëzisë e të emancipimit dhe të prosperitetit e të progresit individual dhe shoqëror.*

*Kur'ani, që është fjalë e Allahut, zbriti në intervale të caktuara kohore, sukcesivisht brenda periudhës 23 vjeçare të pejgamberllëkut të Tij, duke filluar në Meke (610 - 622) dhe në Medine (622 - 632), qytete këto, të cilat fal punës së madhe dhe reformave të Pejgamberit a.s. u bënë të njohura jo vetëm në Arabi por edhe në mbarë rruzullin tokësor.*

*Radhitja e ajeteve dhe e sureve në Mus - haf nuk ndjek rendin kronologjik të Shpalljes, sepse ato u radhitën më vonë. Kështu për shembull të parat u shpallën ajetet 1 - 5 të sures 96 (Alek), ndërsa sureja 110 (Nasër), ndër të gjitha, u shpall e fundit.*

*Përpjekjet e dijetarëve të profileve të ndryshme, si nga Lindja ashtu edhe nga Perëndimi, për ta përkthyer dhe për ta interpretuar Kur'anin, hapën shtigje dhe mundësi për përpjekje të reja të cilat nuk kanë të ndalë deri në ditën e fundit të jetës në Tokë, ngase mendimi Kur'anor është shumë i gjërë, i thellë, universal dhe analizuar nga çdo aspekt i pashterueshëm. Ai me bukurinë e të shprehurit, me thellësinë e mendimit në zbërthimin dhe shpjegimin e të gjitha çështjeve që ngërthen në vete paraqet vlerën mbinjerëzore, i cili si i tillë për muslimanët ka qenë është dhe mbet mendim i gjallë i realitetit nga njëra anë, dhe fuqi nxitëse e zhvillimit e të thellimit të mendimit kreativ në jetën e tyre të përditshme, nga ana tjetër.*

*Studiuesit dhe njohësit e dalluar të Kur'anit gjithmonë spikatën nevojën e leximit dhe të studimit të tij të vazhdueshëm, sepse duke lexuar sa më shpesh atë, lexuesi apo edhe studiuesi do të ketë mundësi të zbulojë vlera më të pasura dhe do të fitojë njohuri më të thella mbi njeriun dhe natyrën që na rrethon, mbi këtë dhe mbi botën tjetër (ahiret). Leximi i Kur'anit qoftë edhe i përcipët dhe vetëm mekanik, e pasuron dhe e fisnikëron shpirtin e njeriut, duke i hapur atij mundësi qe të komunikojë me Allahun. Ndërkaq, komunikimi me Allahun, Krijuesin e gjithësisë, Mëshiruesin dhe Mëshirëplotin, Gjykatësin e Ditës së Dinit, nga ndihma e të Cilit varet ekzistimi dhe zhvillimi i jetës në tokë dhe në gjithësi, i Cili është më se i denjë për t'i bërë ibadet, njeriut i mundëson t'i korrigjojë dhe t'i harmonizojë sjelljet dhe veprat dhe ato t'i vëjë në shërbim për të mirën individuale dhe shoqërore. Kur'ani na mëson se vetëm Allahu është Zot dhe vetëm rruga që e porositi Ai është e drejtë.*

*Kur'ani është udhërrëfyes për të gjithë njerëzit që i besojnë Fjalës së Zotit dhe që dëshirojnë të jetojnë me të, sepse ai është Fjalë e Zotit, ai është udhërrëfyes për të gjithë ata të cilët iu përmbahen këshillave dhe mësimeve të tij. Besimtarëve dhe adhuruesve të vërtetë dhe të sinqertë Allahu në Kur'an u premton dhe u garanton sigurinë, jetën e qetë, të lumtur dhe pa brenga. Njeriut bashkëkohor, të cilit zbulimet e mëdha shkencore, teknike dhe teknologjike ngadalë po ia uzurpojnë funksionet një nga një, mësimi islam (Kur'anor) i ofron optimizmin që njeriu të mos jetojë i ngarkuar me ndjenjën e pasigurisë, të zvetënimit, të fërfëllimit etj. sepse, sipas mësimit Islam, njeriu ndaj njeriut nuk është ujk. Përkundrazi, ai me të gjitha virtytet dhe cilësitë e mira është para së gjithash njeri për vete dhe krah i fortë dhe konstruktiv i mesit ku jeton dhe punon.*

*Nëse kushdoqoftë Kur'anin e konsideron vepër shkencore, ai do t'ishte i padrejt ndaj Tij, sepse një identifikim i këtillë do të kishte pretendime që t'ia zbehë kuptimin dhe thellësinë universale, ai do të kishte pretendime për t'ia devalvuar vlerën reale Kur'anit si Fjalë e pasur, e fuqishme dhe e ngjeshur mbinjerëzore, si Fjalë e Zotit. Kur'ani nuk i zbulon ligjet e natyrës as të shoqërisë, ai përcakton kahjet e njeriut, nxitë zbulimin e ligjeve dhe të fenomeneve të natyrës dhe të shoqërisë. Andaj Kur'ani gjithherë është në shërbim të njeriut. Ky është libri i Zotit i cili mohoi besimin e panatyrshëm në shumë zotëra (politeizëm) i cili ishte mjaft i përhapur ndër fise të ndryshme arabe. Ai i vuri themele të shëndosha besimit në një Zot (monoteizëm). Me thesarin e pasur të dispozitave që rregullojnë moralin dhe marrëdhëniet në mes njerëzve, Kur'ani bëri kthesa të mëdha në këto marrëdhënie ndërfisnore dhe ndërnjerëzore ndër popuj arab të atëhershëm dhe më vonë ndër popuj të botës në përgjithësi, sepse, shi, në kohën para ardhjes së Muhammedit a.s. dhe gjatë periudhës 40 vjeçare pas lindjes së tij zhvilloheshin lufta të përgjakshme ndër fiset arabe, zullumi dhe padrejtësitë sa po zgjeroheshin me përmasa tragjike, kështu kanosej rreziku i shfarosjes totale te një numër fisesh arabe. Në këtë kohë të rëndë e cila nuk durohej më, I madhi Zot e dërgoi Muhammedin a.s. kolosin e madh me të gjitha cilësitë dhe virtytet e njeriut të kompletuar, të aftë dhe besnik për t'ia besuar Fjalën e vet, Kur'anin që njerëzit të cilët kishin rënë në rrugë të pa krye, t'i kthejë në jetë normale të njeriut të qytetëruar.*

*Muhammedi a.s. duke i zbatuar parimet kur'anore arriti të themelojë Bashkësinë e parë dhe të shëndoshë Islame, e cila falë parimeve të proklamuara mbi baza të barazisë, erdh e u konstitua në një bashkësi të aftë e të organizuar me të gjitha instrumentet që i nevojiten një sistemi shoqëror që posedon kulturë njerëzore, ndaj për këtë ia kishin lakmi vendet dhe popujt e meridianeve të ndryshme në rruzullin tokësor.*

*Kur'ani flet për njeriun si qenie qëndrore në gjithësi, të cilit Allahu i ofroi amanetin dhe prerogativat e veçanta, halifetull - llah, e ngarkoi me detyra dhe obligime të mëdha dhe të ndërlikuara të cilat nuk i pranuan qiejtë, toka dhe as bjeshkët. Me qëllim të realizimit të këtyre të drejtave dhe detyrave sa më leht dhe me sukses Allahu e pajisi njeriun me intelekt, vetëdije dhe me ndërgjegje. Këto ishin ato veti të cilat njeriun e bënë të dallohet nga krijesat tjera dhe ta gëzojë pozitën që e ka. Këto prerogativa i mundësuan njeriut ta zbulojë natyrën dhe ligjet e saja dhe të qeverisë vetveten dhe realitetin objektiv, duke qenë gjithëherë konsekuent dhe i vetëdishëm për përgjegjësinë e tij në këtë dhe në botën tjetër (Ahiret).*

*Sipas Kur'anit të gjithë njerëzit në rruzullin tokësor kanë një gjenealogji të përbashkët, sepse të gjithë kanë një zanafillë, ata rrjedhin nga një nënë dhe një baba (Ademi a.s. dhe Hava). Kur'ani pohon se ekzistimi i orientimeve, bindjeve dhe i përkatësive të ndryshme në pikëpamje fisnore, kombëtare, ekonomike, fetare dhe politike etj. janë vetëm pasurim i realitetit dhe i afirmimit, afrimit dhe ndihmës ndërnjerëzore, duke mos bërë dallime në aspektin e përkatësisë së tyre ideologjike, nacionale apo konfesionale të popujve të ndryshëm të botës. Kur'ani synon progres të vazhdueshëm. Ai udhëzon drejt një zhvillimi dhe përparimi të përhershëm të njerëzimit. Kërkesa e Tij parësore gjithnjë është predikimi dhe porosia duke ikur nga veprat e këqija, të bëjmë vepra të mira. Këto janë parimet e përgjithshme të Kur'anit, kuptimit dhe mësimit të Tij.*

*Rëndësia dhe roli i madh i Kur'anit shihet edhe nga fakti se shumë ajete të Tij, flasin për njeriun, jo nga aspekti i orientimit apo përkatësisë së besimit të tij, por Ai flet për njeriun në tërësi si për të gjitha krijesat njerëzore të rruzullit tonë pa theksuar kurrnjëherë dallimet e përkatësive tjera. Kur'ani, duke folur për njeriun, në shumë ajete përdorë fjalët nefs - njeri, shpirt, person , beni Adem - pasardhës të Ademit, Nas - njerëz. Në të*

*gjitha këto nuanca kuptimore nuk vërehet kurrëfarë dallimi në mes njerëzve. Të gjithë njerëzit, të drejtat e tyre themelore i kanë të barabarta, të cilat ata i realizojnë sipas nevojës edhe me anë të instrumenteve dhe institucioneve shoqërore, duke gëzuar përkrahjen dhe mirëkuptimin dhe institucioneve shoqërore, duke gëzur përkrahjen dhe mirëkuptimin e ndërsjellë njerëzor në një mjedis të caktuar shoqëror. Prandaj të gjithë njerëzit sipas Kur'anit kanë të drejta të pacenueshme për jetë, për liri, për punë, të drejtat për të gëzuar të mirat materiale e shpirtërore, të arsimimit të tyre dhe të fëmijëvet të tyre etj. Mohimi i këtyre të drejtave të zëna ngoje ndaj cilitdo njeri si krijesë e Zotit sipas mësimeve të Islamit konsiderohet sulm kundër integritetit të njeriut si individ në veçanti dhe të bashkësisë njerëzore në përgjithësi.*

*Për të zotëruar natyrën (kjo mundësi i është dhënë vetëm njeriut), domosdo nevojitet dituri, urtësi dhe arsimim, sepse sipas Kur'anit mosdija, injoranca dhe analfabetizmi janë plagë e rëndë e individit dhe e shoqërisë, pikërisht për këtë arsye ajeti i parë i Kur'anit që të shërohet kjo plagë e rëndë për të dy gjinitë njerëzore urdhëron: IKRE - lexo, mëso!*

*Sado që të flitet e të shkruhet mbi Kur'anin, mbi atë thesar që përmban Ai, njeriu nuk arrin ta thotë fjalën e fundit. Ai sikurse edhe gjithësia është i pafund. Pasuria nga thesari i përmbajtjes së Tij të thellë mendore nuk ka as shembull as model, prandaj si i këtillë, Kur'ani - Fjala e Zotit është i pakrahasueshëm me çfarëdo vepre sado të përsosur të shkruar nga dora e njeriut. Të gjitha përkthimet dhe komentimet, që janë bërë në gjuhë të ndryshme të popujve të botës, nuk janë gjë tjetër pos përpjekjeve dhe dëshirës së madhe për ta shkoqitë dhe për të marrë dije së paku sa një pikë uji nga oqeani. Edhe përkthimi i Kur'anit me komentim në gjuhën shqipe, që po ua ofrojmë lexuesve e besimtarëve në duar, shpreh këtë dëshirë që së paku t'u mundësojë në këtë mënyrë të gjithë atyre, të cilët dëshirojnë të jetojnë me Kur'anin dhe që të jenë më afër Tij.*

*Me rastin e botimit të Kur'anit më 1985, të përkthyer nga Feti Mehdiu, n'emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame në Kosovë në parathënien e atij botimi, ndër të tjera, patëm theksuar se "Kur'ani i përkthyer nuk mund të kuptohet në mënyrë integrale duke lexuar atë të përkthyer fjalë për fjale pa koment e pa studim të hollësishëm analitik, sepse çdo ajet i tij paraqet kaptinë të veçantë". Prandaj, qysh atëherë patëm premtuar se do të vazhdojnë përpjekjet tona që lexuesve t'ua prezentojmë përkthimin e ri me koment me qëllim që t'i përgjigjemi dëshirave të lexuesve, duke qenë të bindur se me këtë do të bëhet i mundshëm të shoqëruarit me Kur'anin dhe njohja e Fjalës së Shpallur të Zotit, si edhe do të bëhet e mundëshme njohja me kushtet dhe mundësitë e zhvillimit të islamistikës nën këtë nënqiell të kombeve dhe të kombësive tona të vëllazëruara dhe të barabarta, respektivisht pjestarëve të Kur'anit dhe të Sunnetit.*

*Tani ndiejmë kënaqësi të veçantë që këtë premtim po e bëjmë realitet, duke plotësuar një synim të kahershëm.*

*Këtë punë sa të vështirë e të ndërlikuar, por aq të ndershme dhe krenare të Sherif ef. Ahmetit, Kryesia e Bashkësisë Islame e çmoi lartë sepse e kreu me përgjegjësi të madhe dhe me përkushtim të veçantë. Me dëshirën dhe angazhimin e madh dhe me ndihmën e Zotit, këtë punë fisnike Sherif ef. Ahmeti e kreu me sukses. Botimi i Kur'anit me përkthim dhe komentim për lexuesit do të jetë më i afërt, më i dashur dhe më i kuptueshëm. S'ka dyshim kjo punë e madhe do t'u ndihmojë lexuesve në begatimin e raporteve të marrëdhënieve të tyre ndërnjerëzore. Prandaj, mund të thuhet se një vepër me vlerë të lartë humane krijon kushte të volitëshme për fisnikërimin e marrëdhënieve ndërnjerëzore dhe ndërvëllazërore ndërmjet njerëzve, kombeve dhe kombësive të mjedisit të caktuar gjeografik.*

*Me rastin e botimit të Kur'anit të përkthyer dhe të komentuar e shohim jo vetëm të udhës, të arsyeshme dhe të nevojshme, por edhe ndjejmë si obligim që me respekt të veçantë në*

*radhë të parë ta falënderojmë dhe ta përgëzojmë Sherif ef. Ahmetin dhe të gjithë ata që me përkushtim të madh e përpjekje të veçanta pa kursyer kohën, mundin dhe punën e tyre ndihmuan rreth përgatitjes së daljes në dritë të kësaj vepre madhore - Kur'ani - përkthim me komentim,*

*WES - SELAMU ALEJKUM!* *Jetish Bajrami*

# *VËSHTRIM RRETH KUR'ANIT*

*Kur'ani është fjalë e pakonkurrencë e Allahut. Ai, nëpërmjet të besueshmit Xhibril, i është shpallur vulës së pejgamberëve, është shkruar në Mus-hafe, i transmetuar në mënyrën më të besueshme (tevaturen) deri te ne, leximi i tij është ibadet, fillon me suren "El Fatiha" dhe përfundon me suren "En Nas".*

*Burim i Kur'anit është Allahu. Muhammedi ishte transmetues i fjalës së Allahut. Shpallja-vahji ishte mjet bisede ndërmjet Allahut dhe të dërguarit të Tij, Muhammedit. Në çështjen e shpalljes nuk merr pjesë mendja e njeriut, por si kusht për ta pranuar atë, ajo nuk mbetet manash, asaj i mbetet për detyrë që më vonë ta përpunojë ligjshmërinë e shpalljes.*

*Feja islame prej fillimit themelohet me vahjin e Zotit xh.sh., të cilin ia shpalli të dërguarit të vet, e ai, me urdhërin e Zotit ua kumtoi njerëzve. Derisa themelimi i fesë islame vjen thjesht prej Zotit dhe mendja e njeriut nuk ka të përzier në te, e as fjala e ndonjë forumi njerëzish, përpilimi i ligjshmërisë së saj nuk ka kurrfarë të mete e as kurrnjë gabim.*

*Mendja e individit dhe e bashkësisë si kusht për vërtetimin e besimit të vet dhe si veprim produktiv për lartësimin e moralit, është e obliguar të veprojë sipas udhëzimeve të shpalljes.*

***Veçori e Kur'anit është:***

- *nuk është vepër e përpiluar prej mendjes së njeriut,*
- *është i shqiptuar me fjalë,*
- *është i shprehur në gjuhën arabe,*
- *i është shpallur vulës së pejgamberëve, dhe*
- *në mënyrën më të besueshme është i përcjellur deri te ne.*

*Muhammedi e pranoi Kur'anin me ndërmjetësimin e engjëllit Xhibril, të cilin Zoti e quan në fjalën e vet "Eminë" - besnik i vahjit e thotë: "Atë (Kur'anin) e solli në zemrën tënde shpirti besnik për të qenë ti nga pejgamberët (Shuara: 193-194).*

*Meleku Xhibril Kur'anin e pranoi prej Zotit dhe fjalët e Zotit ia lexoi Muhammedit, i cili ia mësoi ymmetit të vet. Xhibrilit pra, nuk i takoi tjetër vetëm se transmetimi dhe kumtimi i fjalës së Allahut tek Muhammedi.*

*Për sa i përket faktit se vetë teksti i fjalës së Kur'anit është fjalë e Allahut dhe se ai e shpalli, flet edhe ky ajet: "S'ka dyshim se ti je duke pranuar Kur'anin nga vetë i Urti, i Dijshmi". (En Neml: 6)*

*Mendimi i atyre,të cilët interpretuan thashethemet kinse Xhibrili ia solli Muhammedit vetëm kuptimin e Kur'anit, e Muhammedi e shprehu me gjuhën e vet arabe, është i gabuar ashtu siç është i gabuar edhe mendimi tjetër sipas të cilit, Allahu e frymëzoi Xhibrilin vetëm me kuptimet e Kur'anit, kurse shprehja me fjalë është e Xhibrilit. Mendimet e tilla nuk kanë mbështetje në kurrfarë fakti, ngase janë në kundërshtim me Kur'anin, me synnetin dhe me ixhmain, nuk kanë ndonjë vlerë e as ndonjë peshë. Mendimet e tilla më tepër janë grackë e futur në literaturën e myslimanëve, përndryshe si do të mund të jetë Kur'ani mrekulli kur shqiptimi i tij të jetë prej Muhammedit ose*

*prej Xhibrilit? Mandej, si mund t'i mveshet Allahut si fjalë e Tij, kur ai nuk është i Tij?! E në Kur'an qartë thuhet: „Deri sa të dëgjojë fjalët e Allahut.'' (Tevbe: 6).*

*Kur'ani fjalë e Allahut, leximi i të cilit është ibadet, Muhammedit iu shpall kur ishte në moshën dyzetvjeçare dhe për herë të parë u njoftua se Zoti e kishte zgjedhur dhe e kishte caktuar pejgamber. Prej atij momenti e deri kur kaloi në fqinjësi të Allahut, ajo periudhë e jetës quhet periudha e vahjit, shpalljes, revelatës (risales), e cila zgjati gati njëzet e tre vjet.*

***Vahji dhe mënyra e pranimit:***

*Shprehja "Vahj" e gjuhës arabe ka disa kuptime. Në disa raste ka kuptimin: frymëzim me anën e të cilit njeriu frymëzohet për ndonjë punë ose për ndonjë veprim. Mund të ketë edhe kuptimin: ngacmim, kur njeriu nga ndonjë faktor i jashtëm ngacmohet në zemër. Në disa raste përdoret edhe në kuptimin e instinktit, siç është fjala për bletën ose diçka tjetër.*

*Njerëzit janë frymëzuar dhe frymëzohen për diçka, por shpallja e Kur'anit nuk i takon kësaj mënyre të frymëzimit, mënyra e shpalljes së Kur'anit është e veçantë.*

*Në Kur'an është thënë qartë: "Nuk ka asnjë njeri që Allahu t'i ketë folur ndryshe përveç mënyrës së frymëzimit, ose pas ndonjë perdeje, ose t'i dërgojë të dërguar (melek), e ai me lejen e Tij t'i shpallë atë që Ai dëshiron". (Shura: 51).*

*Allahu në Kur'an theksoi atë që e dëshiron dhe që e kërkon prej krijesave të veta, por kush do të pranojë prej Allahut atë që e tha? Njeriu nuk ka mundësi, sepse ai është edhe qenie organike, përgatitja e tij e bën atë të paaftë që të pranojë fjalët drejtpërdrejt prej Allahut.*

*Madhëria e Allahut është fuqi aq e lartë sa që prej krijesave askush nuk është në gjendje të dijë të përshkruaj. Për lartësinë dhe fuqinë e Tij, mësojmë vetëm nëpërmjet fjalës së Tij, me të cilën Ai e përshkruan veten.*

*Njeriu, si fuqi e dobët, nuk është në gjendje të vërë kontakt me atë fuqi aq të lartë të Zotit, ai nuk mund t'i afrohet fuqisë së lartë edhe të pranojë atë që Ajo e shpreh. Nëse i afrohet fuqisë së lartë, e dobëta do të shkatërrohej. Zoti e di atë, prandaj në fjalën e vet thotë se njeriu nuk mund t'i pranojë prej Tij fjalët vetëm në mënyrat e theksuara.*

*E kush mund t'i pranojë fjalët prej Allahut?*

*Njeriu nuk mundet, sepse është krijesë e dobët, është edhe qenie materiale. Për t'i pranuar fjalët prej Allahut, nevojitet të jetë qenie më e lartë se njeriu, qenie që nuk është materiale. Ja pra, Zoti e caktoi melekun Xhibril, krijesë e lartë dhe jo materiale. Ajo krijesë mund t'i pranojë fjalët prej Allahut dhe ato fjalë t'ia kumtojë njeriut, në këtë rast Muhammedit, njeriut të zgjedhur dhe të caktuar për të dërguar të Zotit. Por, edhe ashtu takohen dy qenie me përbërje të ndryshme, njëra e llojit të lartë, melek, e tjetra njeri. Mirëpo, edhe takimi ose kontaktimi i atyre dy qenieve të dy llojeve, nëse nuk bëhet ndonjë ndryshim në ato qenie, është i pamundshëm. Do të duhej: ose qenia e lartë të jetë e shndërruar dhe e personifikuar në formën e njeriut duke iu përshtatur atij, që ai të mbetet ashtu siç është njeri, kurse i larti t'i flasë e i ulti të pranojë prej tij; ose lloji i ulët të bëjë ndryshime, të ngritet në një shkallë më të lartë që të jetë në gjendje të pranojë prej të lartit. Njërën prej këtyre dy veprimeve duhet bërë domosdo.*

*Sipas të parës, prej njeriut nuk kërkohet ndonjë përpjekje që të ngritet e të arrijë të pranojë prej qenies së lartë, sepse atë përpjekje e ka bartë i larti, ai është shndërruar në formën e njeriut, ai atë mund ta bëjë, ngase Allahu i ka dhënë mundësi të marrë formën e njeriut, ashtu në formë të njeriut iu paraqit Mejremes (Merjem: 17).*

*Kur Xhibrili merrte formën e njeriut, Muhammedi nuk kishte nevojë të bëjë përpjekje për ndryshimin e qenies së vet. Mirëpo, kur Xhibrili mbetej ashtu siç ishte në formën e vet, atëherë në qenien e njeriut, në qenien e Muhammedit nevojitej pa tjetër ndryshimi organik. Në atë rast, ana materiale e qenies së njeriut, duket sikurse pushon nga funksionimi, nuk prezentohet aq, tërë fuqinë e merr shpirti, sepse shpirti është qenie e lartë dhe si e tillë mund të kontaktojë dhe të pranojë prej melekut, i cili gjithashtu është qenie e lartë. E kur të marrë fund angazhimi dhe të ketë pranuar atë që është dashur, njeriu tërhiqet prej asaj gjendjeje, kthehet në gjendjen e mëparshme të rëndomtë.*

*Në këtë mënyrë ka qenë pranimi i shpalljes së tërë Kur'anit, pranimi i vahjit. Nëpërmjet melekut, të dërguar prej Allahut, Muhammedi pranoi atë që Allahu e dëshiron dhe kërkon prej njerëzve.*

*Ajo ishte mënyra më e rëndë dhe më e mundimshme e frymëzimit, ngase Muhammedit i duhej bërë ndryshim në qenien e vet, e ai ndryshim nuk ishte në kompetencën e tij, ai ishte i imponuar prej fuqisë së lartë, por ky ishte frymëzimi më i fortë dhe më i sigurt. I tërë Kur'ani Muhammedit i është shpallur vetëm në këtë mënyrë, e jo në mënyrën kur Xhibrili merrte formën njeri.*

*Edhe Kur'ani sinjalizon se kjo mënyrë e pranimit të shpalljes ishte e rëndë, prandaj thotë: "Ne do të japim ty të përjetosh një të folur të rëndë" (Muzemmil: 5). Pejgamberi frikësohej se po e harronte ose po i shpëtonte diçka nga ajo që i lexhoej, andaj kur ia lexonte Xhibrili, ai ngutej dhe e lexonte së bashku me te, mundohej e përpiqej ta nxëjë përmendësh. Zoti e urdhëroi që kur t'ia lexojë Xhibrili ta dëgjojë me vemendje dhe heshtazi, të mos ngutej dhe të mos e mundojë veten, duke i garantuar se Ai do t'ia bëjë të mundshme ta nxejë përmendësh, do t'i ndihmojë ta mësojë dhe ta ruaj ashtu të saktë e i tha: "..Mos u ngut ta lexosh Kur'anin para se të marrë fund kumtimi i tij dhe thuaj: Zoti im më shto dije!" (Taha: 114), dhe: "Mos shqipto edhe ti me gjuhën tënde për ta nxënë atë me të shpejtë. Ne kemi për detyrë tubimin dhe leximin e tij. E kur ta lexojmë atë, ti përcille leximin e tij me të dëgjuar, pastaj obligim yni është ta shkoqisim atë!" (Kijame: 16-19).*

*Kjo ishte mënyra sipas së cilës Pejgamberi e pranoi tërë shpalljen e Kur'anit.*

***Mënyra tjetër e frymëzimit dhe synneti i Pejgamberit***

*U kuptua se Kur'ani është fjalë e Allahut, kjo do të thotë, edhe shprehja edhe kuptimi janë prej Allahut, përveç transmetimit, as Xhibrili as Muhammedi nuk kanë pjesë në të.*

*Mënyrës tjetër të frymëzimit i thuhet: "vahjun bin-nefethi" ose „en-nefethu fir-ruhi" - frymëzim në thellësi të zemrës. Ajo ishte një mënyrë tjetër. Në atë mënyrë njeriu frymëzohet për ndonjë punë apo detyrë. Pejgamberi ynë ishte frymëzuar në atë mënyrë. Në këtë mënyrë qenë frymëzuar edhe pejgamberët tjerë si edhe njerëz të tjerë të mirë. Njerëzit e frymëzuar në atë mënyrë dinin se ai frymëzim ishte prej Zotit, ngase porositen për punë të mira e të mbara, andaj janë të bindur dhe të vendosur në zbatimin e asaj për çka porositen.*

*Nëpërmjet atij frymëzimi Pejgamberi ynë është njoftuar, përveç domethënies ose qëllimit të ndonjë pjese të Kur'anit, edhe me ndonjë çështje tjetër. Edhe hadithi i Pejgamberit ka për burim atë frymëzim, pra edhe synneti është frymëzim prej Allahut.*

*Këtë e vërteton Kur'ani kur thotë: "Ai (i dërguari) nuk flet nga hamendja e vet, ai (të folur) nuk është tjetër vetëm se frymëzim me të cilin frymëzohet" (En Nexhm: 3-4). Edhe hadithi Kudsij ishte i asaj mënyre. Në hadithi kudsij nuk ka ndonjë dispozitë të sheriatit, në to theksohet madhëria dhe fuqia e pakufishme e Zotit, mëshira e Tij, të mirat dhe begatitë me të cilat i ka pajisur njerëzit etj.*

*Asnjë pjesë e Kur'anit nuk e kishte atë mënyrë të frymëzimit.*

*Për të kuptuar edhe më mirë dallimin ndërmjet shpalljes së Kur'anit dhe ndërmjet mënyrës së frymëzimit në synnet, Sujutiu shënon thënien e Xhuvejnisë: Shpallja prej Allahut ishte dy llojesh. Një lloj ishte: Allahu i thotë Xhibrilit: Thuaj pejgamberit, tek i cili po të dërgoj, puno këtë dhe këtë, urdhëro për këtë dhe për atë! Xhibrili e kuptoi atë ç'i tha Zoti, vjen te pejgamberi dhe ia thotë atë, por jo edhe tekstin e fjalës, por vetëm kuptimin, kurse pejgamberi e shprehë me gjuhën e vet, pra teksti i fjalës është tjetër. I atij lloji ishte synneti, prandaj, synneti mund të kumtohet vetëm në kuptim pa e lexuar tekstin, kurse Kur'ani jo. Lloji tjetër ishte: Allahu i thotë Xhibrilit: Lexoja pejgamberit këtë! Xhibrili vjen dhe ia lexon tekstualisht, fjalë për fjalë, pra i thotë: lexoja këtë, e jo kumtoja këtë. I këtij lloji ishte i tërë Kur'ani.*

*Mënyra tjetër e shpalljes është kur Zoti i flet pejgamberit e ai e dëgjon, por ai të folur nuk është sikur të folurit kur ne i flasim njëri-tjetrit, as të dëgjuarit nuk është i tillë. Pejgamberi Zotin e dëgjon me tërë qenien e vet, sikur e tërë qenia i është zbërthyer në ndjenjë dëgjim, zëri i vjen nga të gjitha anët. Ai të folur është i jashtëzakonshëm, është jashtë rrethit dhe rregullit me të cilin njeriu është mësuar të dëgjojë të folur, prandaj edhe i thuhet „pas perdeje". Kur'ani nuk është i shpallur as në këtë mënyrë. Pejgamberi e dëgjon fjalën e Zotit dhe e kupton çka i thotë Ai, është i obliguar të veprojë sipas asaj që ka kuptuar, por nuk është i obliguar t'i thotë ato fjalë ashtu siç i ka dëgjuar. E kur është fjala për shpalljen e Kura'nit, pejgamberi ishte i obliguar t'i thotë fjalët e Zotit, të cilat i dëgjoi prej melekut, t'i thotë besnikërisht e tekstualisht ashtu siç i ka thënë Zoti melekut.*

*Këto janë tri mënyrat e vahjit, të cilat i përmend Kur'ani.*

***Përmbajtja e Kur'anit***

*Allahu këtë libër fetar e eduktaiv e shpalli të përjetshëm, duke qenë udhëzim e mëshirë për individin dhe për bashkësinë njerëzore, Ai e dërgoi këshillë të një niveli më të lartë edukativ, që kultivon dashuri dhe mbjell frymë paqeje ndër njerëz, që nxitë lartësimin shpirtëror, qe përmbledhë rregulla e dispozita më të dobishme të rendit social, që parashtron parime edukative për njerëz të çdo kohe dhe të çdo vendi, që rrëfen për popujt e lashtë, për të fshehtat e dynjasë dhe të ahiretit.*

*Si libër feje dhe morali në përmbajtjen e vet, përveç, tjerash përfshinë:*

*- besimin e drejtë, besimin në një të Vetmin Zot xh.sh., në engjëj, në libra të shpallura, në të dërguarit e Zotit, pas kësaj në jetën e botës tjetër,*

*- virtytet më të larta të moralit, të cilat forcojnë besimin në zemra, zgjojnë ndjenjat, ngrisin karakterin dhe pastrojnë ndërgjegjen e individit dhe të bashkësisë, duke i larguar prej veseve,*

*- thirrjen për studim dhe vështrim të thellë ndaj çdo qeniejeje a sendi që Zoti e krijoi në këtë gjithësi me qëllim që njerëzit të arrijnë t'i njohin sekretet e tyre dhe të largohen prej imitimit të verbër,*

*- tregime për popujt e lashtë me qëllim udhëzimi prej të cilëve njerëzit duhet të*

*nxjerrin mësim e përvojë se si ligjet e Allahut u zbatuan dhe të dëgjueshmit përjetuan të mira, kurse arogantët përjetuan ndëshkime,*

*- vërtetime për ligjshmërinë e lartë e të drejtë të Allahut, e cila ka për qëllim ngritjen e njeriut në një lidhmëri të sinqert ndaj Allahut, me çka bashkësisë i garantohet ekzistenca dhe fatbardhësia,*

*- besimin në ekzistimin e librave të mëparshëm të cilat i paraprinë përgatitjes për shpalljen e Kur'anit . Ato ishin të shpallura për një kohë të caktuar, të cilat kishin për qëllim t'i përgatisin njerëzit, t'i zgjojnë zemrat, t'i udhëzojnë në besim ndaj Një Zoti, t'i ngrisin në vetëdije për të qenë të denjë ta pranojnë shpalljen e fundit, Kur'anin me ligje të plota e të përsosura, të pakufizuara e të përjetshme.*

***Mrekullia e Kur'anit***

*Kur'ani është mrekulli e përjetshme ngase është atribut (sifat) i Zotit të përjetshëm. Ai nuk është si mrekullitë e pejgamberëve të tjerë që ishin vepër nga veprat e Allahut, e vepra e Allahut mund të pushojë, kur Allahu e kryen atë, ndërsa atributi i të përjetshmit është i përjetshëm. Çdo pejgamber ka pasur mrekullinë e vet, kurse librin e ka pasur program orientimi, e mrekullia e Muhammedit është vetë programi, ashtu që programi është mrekulli, e mrekullia program. Nga kjo rrjedh se librat e para kanë qenë në rrethin e obligimit, d.m.th., Zoti i obligoi njerëzit ta ruajnë librin, e për Kur'anin tha: "Ne e zbritëm Kur'anin dhe Ne e ruajmë atë" (Hixhr: 9), sepse Kur'ani nuk është si librat tjera vetëm program jete, por Kur'ani është edhe mrekulli, e për të qenë mrekulli duhet të jetë i ruajtur besnikërisht teksti i tij, përndryshe ai humb mrekullinë, andaj, Allahu vendosi ta ruajë Kur'anin. Shih për këtë arsye në te nuk mund të ndodhin ndryshime e devijime si ndodhën ne librat e para.*

*Nëse marrim për shqyrtim dy çështjet e Kur'anit: çështjen e zbatimit dhe të veprimit sipas mësimeve të tij dhe çështjen e ruajtjes së tij, do të shohim se me kalimin e kohës çështja e zbatimit dobësohet, kurse çështja e ruajtjes shtohet me kalim kohe. Sikur ne ta zbatonim në mënyrë të drejtë si program jete, ajo do të ishte gjë e natyrshme, por gafleti ynë prej mësimeve të Kur'anit si orientim në jetë, nuk është duke ecur baraz me ruajtjen e tij, kur atë e gjejmë në çdo vend, në çdo banesë, në qerre etj. Gjejmë, p.sh. një person, duke menduar ta shkruajë tërë Kur'anin në një faqe dhe me një formë më të bukur, ose ç'e shtyen njerin apo tjetrin të bëjë punën më estetike për shtypjen e mus'hafit etj. Kjo ndodhë ngase Allahu dëshiron të argumentojë se Ai e ruan Kur'anin, e jo ata që e praktikojnë.*

*Fjala mrekulli si kuptim i fjalës "mu'xhize", mundëson kuptimin e një çështjeje që askush nuk mund ta bëjë. Atë e bën vetëm Zoti dhe ajo është çështje që thyen ligjet e ekzistimit në ekzistencë. Mrekullia u dhurohet pejgamberëve për ta çrrënjosur bindjen e atyre që përveç Zotit adhurojnë diçka tjetër. Kur është fjala për mrekullinë e Kur'anit, qëllimi është të vërtetojë se çdo përpjekje dhe çdo orvatje për t'i bërë atij konkurrencë, është e pamundshme, e parealizueshme që mposhtet e thyhet duke pësuar dështim.*

*Mrekullia e Kur'anit përfshin shumë lëmenj, por nga arsyeja objektive këtu po i shënoj vetëm disa prej tyre.*

***Mrekullia e Kur'anit nga ana e çështjes gjuhësore***

*Kur'ani fjalë e Allahut, leximi i të cilit është ibadet, zbriti në gjuhën e arabëve të njohur si gjuhëtare, oratorë, poetë... Kur'ani u bëri konkurrencë në atë lëmi, mirëpo kur u mungoi aftësia e imitimit të tij, ata i thanë magji, kurse Pejgamberit magjistar.*

*Ata nuk menduan se ajo gënjeshtër e tyre refuzohej shumë lehtë, sepse i hipnotizuari nuk ka kompetencë të lirë kundër magjistarit, e nëse Muhammedi ishte magjistar dhe ai kishte hipnotizuar njerëz, atëherë pse nuk i hipnotizoi edhe ata që të shkonin pas tij. I hipnotizuari nuk i përulet magjistarit me vullnetin e vet. Ai nuk shkon t'i thotë atij: e pranoj këtë magji ose e refuzoj, sepse ai para magjistarit është i dëbuar nga vullneti i vet. Shpallja e Muhammedit për magjistar, duke mos i besuar atij, dëshmonte se ata ishin shpifës e gënjeshtarë.*

*Ajo që i shtyri idhujtarët arabë t'i thonë Kur'anit magji, poezi, fjalë e njeriut të marrë e të tjera, që nuk përputheshin me logjikë, ishte nga arsyeja se Kur'ani me atë stil të lartë para të cilit u dasht të gjunjëzohen edhe poetët më të njohur të tyre, i befasoi dhe kur e ndien veten të paaftë para mrekullisë së tij, e humbën vetëdijen, nxituan e thanë çka nuk përputhej me logjikë, sepse nga befasia humbën çdo fakt dhe çdo mendim logjik.*

*Kur'ani vazhdoi t'u shpallë gara: të sjellin një origjinal si ai,të sjellin dhjetë sure, e më në fund të sjellin nje sure. Kjo ishte mrekullia e parë e Kur'anit që komunikonte me atë popull, të cilit i zbriti. Prandaj, qartësia e fjalëve të tij, renditja, përputhshmëria, mënyra artistike e thënieve, bukuria e ligjërimit të tij, janë të pakrahasueshme. Po si të mos jetë i tillë kur dihet se është: "Libër që ajetet e tij janë radhitur në mënyrë të përsosur, madje edhe shkoqitur prej Atij të Urtit, Njohësit të çështjeve në hollësi" (Hudë: 1).*

***Mrekullia e Kur'anit nga ana e çështjes kuptimore***

*U tha se mrekullia e Kur'anit është e përjetshme, ngase është cilësi e të Cilësuarit të përjetshëm (sifatullah-kelam). Po ajo është e përjetshme edhe nga arsyeja se është vepër mendore, e jo si mrekullitë tjera vetëm shqisore. Është vepër mendore sepse, mendjet e nejrëzve sado që të arrijnë të zbulojnë çështje e ligje, të cilat mbretërojnë në natyrë, do të shohin se Kur'ani ato i ka përmendur shumë më përpara.*

*Zoti xh.sh. e ka ditur se mendjet e njerëzve, duke ndihmuar njera gjeneratë tjetrën, do të arrijnë të zbulojnë çështje, që ata që jetuan para tyre nuk i kanë ditur, prandaj çështje të vërteta e ligje, të cilat do të zbulohen më vonë i ka vënë në spikamë, por për atë kohë kur shpallej Kur'ani i ka prekur krejt pak, sepse njerëzit e asaj kohe nuk ishin në gjendje t'i kuptonin në hollësi.*

*Duhet ta kemi të qartë se zbulimet dhe shpikjet e reja, janë rezultat i zhvillimit mendor. Ato nuk janë zbulime as shpikje të rastit, pse sado që ndonjë zbulim të jetë me vlerë të lartë, ai nuk është i pavarur prej zbulimeve të mëparshme, anipse ato më të hershmet ishin me vlerë më të ulët. Çdo zbulim a shpikje është kushtëzuar prej diçkahi, ai nuk ndodhi befas, por prej kushteve e parashtrimeve të mëparshme.*

*Është e vërtetë se Kur'ani nuk erdhi si libër që të na i mësojë çështjet dhe ligjet që zotërojnë në gjithësi, ai nuk zbriti të na shpjegojë ekzistencën as çështjet në te, e as të na i mësojë dituritë. Ai zbriti që ta nxisë mendjen që ajo të mësojë për to. Megjithatë, Kur'ani i cekë disa çështjë që kanë të bëjnë me të vërtetën, por ato nuk i thekson për të na i mësuar, i kuptoi mendja ose nuk i kuptoi, ai i thekson si të vërteta reale.*

*A do të ishte mençuri e Kur'anit të sjellë çështje të vërteta, të cilat funksionojnë në ekzistencë dhe t'ua publikojë arabëve të asaj kohe?! Por, a do të kalojë pa i prekur ato të vërteta bile pak?! Zoti xh.sh. në Kur'an i thekson ato të vërteta, e sikur njerëzve u thotë: ai që më besoi Mua, duhet të jetë i bindur se kur Unë kam thënë diçka, ajo*

*është e vërtetë e saktë dhe s'ka nevojë të kërkojë prej Meje fakt. Fakti jam Unë. Nëse disa mendjeve nuk u mjafton thënia Ime si fakt, por duan t'u besojnë shqisave dhe mendjeve të veta, Unë ata i lë të lirë të përpiqen dhe ua bëjë të mundshme t'i shohin faktet e Mia dhe të vërtetojnë se atë që kam thënë Unë është e vërtetë e saktë, por është dashur t'u mjaftojë thënia Ime, pse mjafton Allahu të jetë vërtetues. Në suren "Fussilet", Ajeti 53 thuhet: "Ne do t'u bëjmë atyre të mundshme t'i shohin argumentet tona në gjithësi dhe në veten e tyre deri që t'u bëhet e qartë se ai (Kur'ani) është i vërtetë. A nuk mjafton që Zoti yt të jetë dëshmues për çdo gjë".*

*Kur'ani atëherë kur shpallej theksoi të vërteta, ato është dashur të besohen si thënie të Zotit edhe para se t'i kuptojë mendja, sepse shumë çështje të vërteta, të cilat i ka cekur Kur'ani, dija ka arritur t'i kuptojë shumë më vonë, pra ato kanë qenë të vërteta edhe para se t'i zbulojë dija. Kur'ani p.sh. ka cekur rolin e erërave në mbarësimin e bimëve e ka thënë: "Ne i lëshuam erërat frytënuese..." (Hixhër: 22). Ka dhënë shenjë për rrotullimin e tokës në një mënyrë shumë perfide e ka thënë: "... dhe i sheh kodrat e mendon (të duken) se ato janë të palëvizshme, ndërsa ato ecin sikur ecin retë..." (En'Nemlu: 88). Krahasimi i ecjes së kodrave me atë të reve, jep me kuptua për rrotullimin e tokës, sepse lëvizja e reve nuk bëhet vetvetiu, por me anën e erërave, pra edhe lëvizja e kodrave me anën e dikuj tjetër, në këtë rast me anën e tokës. Këtë thënie të Kur'anit, mendja ka arritur ta kuptojë vonë.*

*Për etapat e zhvillimit të fetusit e embrionit Kur'ani ka thënë: "Për Allahun, Ne e krijuam njeriun prej një lëngu të kulluar prej balte, pastaj atë e shndërruam në pikë uji (farë) në një vend të sigurt, mandej atë pikë uji e bëmë copë gjaku, atë gjak e bëmë copë mishi të dhëmbëzuar, e atë copë mishi e shndërruam në eshtra, e eshtrat i veshëm me mish, pastaj atë e bëmë krijesë tjetër (i dhamë shpirtin). I lartë është Allahu, më i miri Krijues!" (Muminunë: 12-14). Për këto etapa të zhvillimit, për tri errësirat në të cilat ndodhet fetusi, dija arriti të dijë për të shumë vonë, e ndoshta vetëm në shekullin tonë.*

*Kur'ani i shkeu të gjitha perdet e kohës, të vendit dhe depërtoi e zbuloi edhe ato fshehtësi që fshihen në zemrën apo në mendjën e njeriut. Këta shembuj janë të theksuar në Kur'an dhe lexuesi do t'i kuptojë gjatë leximit.*

*Edhe në shekullin tonë, i cili konsiderohet shekull i arsimit mendor, fjala e Kur'anit duket se zgjerohet dhe jep kuptim të ri. Saherë që dija me përpjekjet e veta bën evolucion në zhvillimin e jetës, ajo gjen mbështetje në thëniet e Kur'anit dhe thëniet e tij duket se përtërihen gjatë shekujve për çdo gjeneratë, e kështu dokumentohet se mësimi i tij është i ri për çdo kohë dhe se ai mësim kurr nuk vjetërohet, sepse duke gjeruar terrenin e kuptimeve shkon paralelisht me zhvillimin e jetës, prandaj është mrekulli mendore.*

***Mrekullia e Kur'anit nga ana e çështjes shpirtërore***

*Zoti xh.sh. këtë libër e shpalli mëshirë dhe dritë për njerëz, por për ato zemra idhujtare, të cilave u kishte hyrë në gjak adhurimi i idhujve, ishte një goditje e fortë në shpirtin e tyre. Arabët që ishin idhujtarë shumë kokëfortë e idhnakë të mëdhenj e të papërkulur, Kur'ani thërriste ta braktisin atë me të cilin ishin të mësuar edhe prej prindërve të vet, i thërriste të largohen prej adhurimit të shumë zotërave dhe të kthehen në adhurim të një të vetmit Zot, të Allahut fuqiplotë, i thërriste të heqin dorë prej atyre zakoneve plot mëkate e krime.*

*Në rrugën për të cilën i thërriste Kur'ani dukeshin pengesa të pakapërcyeshme, vështirësi të papërballueshme, por mrekullia e tij manifestohej thellë në zemrat dhe shpirtërat e tyre dhe dalëngadalë i përvetëson dhe shumë prej tyre i bën ithtarë të denjë të mësimeve të tij. Ajo mrekulli e Kur'anit, e cila tërhoqi edhe shpirtërat e tyre, i habiti edhe vetë ata, prandaj me vetëdije të humbur e të tronditur, dikush prej tyre e quajti sehir, magji etj. Edhe idhujtari më i aftë dhe më autoritativ, Velid bin Mugire u gjunjëzua para mrekullisë së tij. Idhujtarët e kishin dërguar te Muhammedi që t'ia tërheqë vërejtjen dhe të mos publikojë ato mësime të Kur'anit, të cilat fyenin besimin e tyre, mirëpo, kur e dëgjoi Muhammedin duke lexuar Kur'an, ai u habit dhe kur u kthye te idhujtarët, ua përshkroi mrekullinë e asaj pjese të Kur'anit që e kishte dëgjuar dhe me fjalët e veta i vlerësoi cilësitë e larta të tij duke thënë: "Ai (Kur'ani) ka një ëmbëlsirë të papërshkruar, është tërheqës e ngacmues, është aq i këndshëm sa që fund e krye është plot fruta, atë nuk mund ta thotë njeriu!?"*

*Është gjë e natyrshme që Kur'ani të jetë i tillë kur dihet se për te thuhet: "Thuaj: atë e zbriti Ai që i di fshehtësitë në qiej e në tokë!" (Furkan: 6).*

***Emrat e Kur'anit***

*Kur'ani i famshëm ka shumë emra që të gjithë japin të kuptosh rëndësinë dhe pozitën e lartë të tij dhe që në përgjithësi është libri më i famshëm qiellor dhe Zoti xh.sh. në fjalën e vet e ka quajtur: El Kur'anu, El Furkanu, Et Tenzilu, Edh Dhikru, El Kitabu etj.*

*Po ashtu Allahu e ka cilësuar me atribute të bukura e të shumta. Po thuaj nuk ka sure që në te të mos përmendet ndonjë atribut i tij i këndshëm si: Nurun, Huden, Rahmetun, Shifaun, Mevidhatun, Azizun, Mubarekun, Beshirun, Nedhirun etj.*

***Ndarja e Kur'anit***

*Kur'ani, sipas urdhërit Hyjnor, është i ndarë në sure që gjithsej janë 114. Suret janë të përbëra prej shumë ose pak ajetesh. Më e gjata është sureja El Bekaretu me 286 ajete, e më të shkurtrat kanë nga tri ajete.*

***"Suretun"'** - do të thotë vend, pozitë e lartë. Një grumbull ajetesh që kanë fillim dhe mbarim quhet "suretun" për hir të famës dhe të lartësisë së saj ashtu sikurse quhet, beden pjesa më e lartë në një mur. Ose Kur'ani është si një kopsht nacional i ndarë në reparte, e secila njësi e tij është e rrethuar me mur të lartë si të ishte ndonjë kështjellë. Sureja e Kur'anit është si një kopsht i tij i rrethuar me mur që mbron besimin dhe bazat e tij.*

***"Ajet"** - quhet një ose më shumë fjalë. Nuk është kusht i domosdoshëm që ajeti të ketë kuptim të pavarur si: **ha, mimë,** kur përbëhet prej shkronjave ose si: **Mudhammetan,** kur përbëhet prej një fjale. Ajeti zakonisht është një fjali e thjeshtë ose një fjali e zgjeruar apo edhe periudhë. Fjala ajet përmendet shumë herë në Kur'an që ka për qëllim mrekulli, argument etj.*

*Për sa i përket çështjes së ndarjes së Kur'anit **në sure** dhe radhitjes së sureve në Mus-haf, kjo nuk ishte rezultat i mendjes së njerirut, por ajo ishte çështje e diktuar prej të madhit Zot.*

*Ndarja e Kur'anit sipas vendit ka të bëjë me pjesët e tij të shpallura sa ishte Pejgamberi në Meke dhe me pjesët që iu shpallën pasiqë u shpërngul dhe u vendos në Medinë. Suret e shpallura sa ishte në Meke u quajtën **mekase,** ndërsa të tjerat **medinase.** Dijetarët janë unikë në bindje se në Meke iu shpallën shtatëdhjetë sure,*

*kurse në Medine njëzet, ndërsa njëzet e katër sure të tjera janë të përbëra prej pjesëve të shpallura në të dy vendet.*

*Suret e shpallura në Mekë kanë disa veçori që dallohen prej sureve të shpallura në Medinë. Ato janë më të shkurtra dhe tematika e përmbajtjes së tyre kryesisht ka të bëjë me besimin e drejtë, me besimin në një të vetmin Zot dhe me bazat tjera të besimit. Madhëria e Zotit, sundimi, mbizotërimi dhe fuqia e Tij absolute ndaj çdo sendi e çështjeje në gjithësi, është shumë më e shprehur dhe më e theksuar në ato sure, gjë që shumë njerëz, duke mos qenë në gjendje ta kuptojnë qëllimin e theksimeve të tilla në fillim të shpalljes, fesë islame ia mveshën teorinë e "xhebrit" - determinizmit fatalizmit, i cili është i huaj për te.*

*Suret e shpallura në Medine janë më të gjata, dhe ato më tepër i përshkon fryma e ligjshmërisë islame.*

*Për sa i përket ndarjes sipas kohës: më heret ose më vonë, para* ***hixhretit*** *ose pas tij, edhe ajo ndarje nuk ka ndonjë ndikim në radhitje. Nuk është e thënë që pjesa e parë e shpallur të jetë e shënuar në fillim të mus'hafit, e as pjesa e fundit të jetë në fund të tij, por ka pjesë të shpallura në fillim në Meke, e të jenë të shënuara në ato të Medinës dhe aso të shpallura në kohën e fundit në Medine e të jenë të radhitura në ato të Mekës. Edhe nga kjo kuptohet se çështja e radhitjes nuk ishte kompetencë e njerëzve, por e Zotit të Madhëruar, i Cili për çdo pjesë të Kur'anit urdhëroi të radhitet aty ku e ka vendin.*

*Pjesa dërmuese e Kur'anit iu shpall Muhammedit gjatë kohës së ditës dhe në vendbanimin e tij, e ndonjëherë iu shpall kur ishte mysafir siç është ajeti 13 i sures* ***Huxhuratë*** *që iu shpall kur ishte në Meke si mysafir, e Bilali kishte hypur mbi Qabe dhe e thërriste ezanin. Pati pjesë që iu shpallën natën si pjesa e fundit e* ***Ali Imran*** *dhe ajeti (67 Sure Maide). Në rekatën e dytë të sabahut iu shpall ajeti 128 Ali Imran, e duke qenë i shtrirë në shtrat, por zgjuat i shpallet sureja* ***Kevther*** *dhe ajeti 118 në suren* ***Tevbe****. Përnjëherë iu shpall e tërë sureja "Murselat" dhe ajo "Es Saffu". Ndonjë sure si ajo "El Alak" dhe "Ed Duha" u shpallën pjesë-pjesë në një interval bukur të gjatë kohor.*

*Pjesa e parë e shpallur nga Kur'ani janë ajetet e para të sures* ***Alak,*** *ndërsa pjesa e fundit e shpallur është ajeti 281 në suren* ***Bekare.***

*I tërë Kur'ani zbret përnjëherë prej "Levhi Mahfudh" në qiellin e dynjasë natën e "Lejletul Kadrit", pastaj prej qiellit të dynjasë te Muhammedi shpallet pjesë-pjesë në një periudhë prej njëzet vjet e më tepër.*

***Tubimi dhe ruajtja e Kur'anit***

*Kur'ani është tubuar në dy periudha: në Kohën e Pejgamberit dhe në kohën e hulefai rashidinëve, ku secila periudhë dallohet me veçoritë dhe karakteristikat e veta të posaçme.*

*Fjala "tubim" ndonjëherë ka për qëllim: nxënien e Kur'anit përmendësh dhe ruajtjen e tij në kujtesë, ndonjëherë ka kuptimin e shkrimit, të shënimit të Kur'anit në faqet e shkruara. Edhe njëra mënyrë e tubimit edhe tjetra janë zbatuar në kohën e Pejgamberit. Kur'ani pra, është ruajtur në dy mënyrë: duke e nxënë përmendësh, e që i thuhet tubim në gjoksa dhe duke e shkruar.*

***Tubimi në gjoksa***

*Dihet se Kur'ani iu shpall të dërguarit të pashkolluar: "Ai (Allahu) është që ndër*

*të pashkolluarit nga vetë mesi i tyre dërgoi të dërguar që atyre t'ua lexojë ajetet e Tij, t'i pastrojë dhe t'ua mësojë librin dhe ligjshmërinë..." (El Xhumuati: 2). Prandaj, Muhammedi bënte përpjekje të mëdha për ta ruajtur ashtu të saktë, ashtu siç i shpallej, vetë e nxënte përmendësh, kurse shokëve ua mësonte dalëngadalë që edhe ata të arrijnë ta nxënë përmendësh.*

*Populli arab ishte popull që nuk merrej me shkrim-lexim. Ai ishte popull që ushtronte shprehitë e qëndrueshme të nxënies shumë të shpejt të teksteve përmendësh. Ata mbanin në kujtesën e vet me qindra e mija vargje të poezisë, dinin për origjinën e paraardhësve të vet shumë të lashtë.*

*Erdhi Kur'ani famëlartë me qartësi të plotë të shprehjeve, me rregulla e dispozita të shumta, ata i gjeti në atë gjendje. U solli fakte të qarta e argumente madhështore sa që i habiti, por edhe i përfitoi ndjenjat, zemrat dhe mendjet e tyre derisa që tërë kujdesin e tyre e orientoi në librin posa të shpallur madhështor. U drejtuan vetëm kah Kur'ani, e mësuan përmendësh dhe e ruajtën, ndërsa poezinë e braktisën, sepse në Kur'an ata gjenin shpirtin e jetës.*

*Pejgamberi, kohën më të madhe të natës e kalonte duke ndenjur në këmbë, duke u lutur dhe duke lexuar sa më shumë Kur'an; ai thellohej në mendime për domethënien e tij dhe ashtu qëndronte në këmbë derisa nga lodhja iu dridhnin këmbët. Andaj, nuk është për t'u çuditur kur thuhet se ai ishte më i miri i hafizëve (hafiz është njeri që e di tërë Kur'anin përmendësh).*

*Shokët e Pejgamberit - sahabët bënin gara në leximin, mësimin dhe nxënien përmendësh të Kur'anit dhe tërë kujdesin ia kushtonin ruajtjes dhe përhapjes së tij, ua mësonin grave dhe fëmijëve të vet, nëse kalohej përreth shtëpive të tyre, ato ushtronin nga leximi i Kur'anit si zgjua bletësh dhe kur Pejgamberi kalonte pranë tyre ndalej dhe e dëgjonte atë lexim! Në vetë xhaminë e Pejgamberit lexohej Kur'an me zë të lartë sa që prej së largu dëgjohej ushtimë, por Pejgamberi i urdhëroi ta ulnin zërin e të mos përzihej leximi.*

*Shumë shokë të Pejgamberit ishin hafizë të dalluar. Hafizët e tillë Ai i dërgonte nëpër fshatra e qytete për t'ua mësuar të tjerëve Kur'anin.*

*Nxënia përmendësh e librit të shenjtë ishte veçori e ymmetit të Muhammedit, të cilët kur e kumtonin, mbështeteshin në atë që e kishin në kujtesën e tyre, e jo vetëm në atë që ishte e shkruar. Asnjë popull tjetër nuk, ruajti ashtu librin e vet, andaj në librat e tyre u bënë devijime e ndryshime. Ajo veçori e myslimanëve të parë ishte dhuratë prej Allahut, ngase u lehtësoi nxënien përmendësh të librit dhe për atë lehtësim tha: "Ne Kur'anin e bëmë të lehtë për kujtesë..." (Kamer: 17). Nëpërmjet kujtesës dhe shkrimit Kur'ani u ruajt i saktë ashtu si është shpallur. Zatën për ruajtjen e tij garantoi Allahu (Hixhr: 9).*

***Tubimi me shkrim***

*Karakteristikë e dytë për ruajtjen dhe tubimin e Kur'anit ishte shënimi me shkrim. Pejgamberi i kishte shkruasit e vahjit dhe posa i shpallej një pjesë e Kur'anit, i urdhëronte ta shkruajnë. Çështjes së shkrimit dhe të evidentimit i kushtonte kujdes të posaçëm me qëllim që ta përforconin edhe më mirë atë që e kishin në kujtesë. Shkruesit ishin sahab të dalluar. Për atë detyrë të rëndësishme, të cilën ua kishte besuar, Pejgamberi i kishte zgjedhur të besueshëm, korrektë, të përpikët e të kujdesshëm. Më të njohurit prej tyre ishin katër hulefai rashidinët, Zejd ibni Thabiti, Ubej ibni Ka'bi, Muadhi dhe shumë të tjerë të dalluar. Ata pra ishin shkrues që e shkruanin Kur'anin dhe shumë prej tyre kishin mus-hafin e vet, të cilin e kishin shkruar duke e dëgjuar*

*dhe duke e mësuar nga vetë goja e Pejgamberit si mus-hafi i ibni Mes'udit, i Aliut, i Aishes etj.*

***Mënyra e shkrimit***

*Në atë kohë ndër arabët nuk prodhohej letra, por ajo me pakicë prodhohej ndër bizantinët dhe persianët, e që nuk ishte aq e përhapur, prandaj Kur'anin e shkruanin në lëvore të drurit të hurmës, në rrasa të holla gurësh, në lëkura kafshësh, në gjethe dhe në eshtra shpatukë e të gjerë.*

*Zejd ibni Thabiti thotë: Ne pranë Pejgamberit i radhitnim ajetet e Kur'anit ashtu siç thoshte ai dhe ashtu siç ishte i urdhëruar prej Allahut, pra radhitja e Kur'anit ishte e diktuar (tevkifijj). Kur'anin që e kemi sot të radhitur në mus-haf është me urdhër dhe frymëzim prej Zotit. Është thënë se Xhibrili i sillte një ose më shumë ajete të Kur'anit dhe Pejgamberit i thoshte: Muhammed! Allahu të urdhëroi ta vëshë në këtë dhe në këtë sure, e Pejgamberi u thoshte sahabëve: vëne në këtë vend dhe në këtë vend. E këtillë ishte ruajtja dhe tubimi i Kur'anit në kohën e Pejgamberit.*

***Tubimi i Kur'anit në kohën e Ebu Bekrit***

*Pejgamberi pasi e kreu detyrën, e kumtoi amanetin, e këshilloi ymmetin, i udhëzoi njerëzit në fenë e drejtë të zgjedhur prej Allahut, e la këtë jetë dhe u shpërngul në fqinjësi të Mëshiruesit.*

*Zëvendësimi i takoi Ebu Bekrit, por gjatë kohës së udhëheqjes së tij, ai u ballafaqua me vështirësi të mëdha e me probleme të rënda. Lufta që u zhvillua në Jemame ndërmjet myslimanëve dhe murtedëve (tradhtarëve), ithtarë të Musejleme Kedhabit me ç'rast ranë dëshmorë shtatëdhjetë hafizë të Kur'anit, i tronditi myslimanët, e më së shumti u trondit Ymeri i Hatabit, i cili shkoi te Ebu Bekri, hyri brenda dhe atë e gjeti shumë të pikëlluar nga dhëmbja për hafizët. Nga frika se me vdekjen e hafizëve mund të humbë diç nga Kur'ani, i propozoi ta tubojnë atë. Ebu Bekri në fillim e refuzoi propozimin e Ymerit, por më vonë e pëlqeu.*

*Buhariu shënon: Zejdi thotë: "Pas luftës në Jemame më thirri Ebu Bekri, kur hyra tek ai, aty kishte qenë ulur Ymeri. Ebu Bekri më tha: Erdhi tek unë Ymeri e më tha: "Lufta ka marrë parmasa të gjera në mbytje të hafizëve, po kam frikë se lufta do të vazhdojë dhe në çdo vend do të humbim ende hafizë të tillë. Unë jam i mendimit që të urdhërosh të tubohet Kur'ani!" Unë i thash: „Si të bëjë atë që nuk e bëri Pejgamberi? Ymeri më tha: Kjo është në dobi! Më përsëriti disa herë derisa edhe mua m'u mbush mendja ashtu si Ymerit!" Ti je i ri, je i zgjuar, në ty nuk kemi dyshim, ti i shkruajte shpalljen Pejgamberit, ti fillo dhe tuboje Kur'anin!"*

*Zejdi thotë: "Pasha Allahun, të më obligonte ta rrafshojë ndonjë kodër, për mua nuk do të ishte punë më e rëndë se sa atë që më urdhëroi dhe i thash: „Si do ta bëni një punë që Pejgamberi nuk e bëri?" Ai më tha: Kjo është në dobi dhe duke më bindur, pranova dhe ia fillova ta tubojë Kur'anin prej lëvoreve, prej rrasave, prej lëkurave dhe prej njerëzve që i dinin përmendësh derisa fundin e sures Tevbe e gjeta te Huzejme Ensariu!"*

*Zejdi nuk u mbështet në atë që vetë e dinte përmendësh, që vetë e kishte shkruar, por në tubimin e Kur'anit i caktoi vetit dy burime:*

*- pranoi atë që njerëzit e dinin përmendësh dhe*

*- pranoi atë që ishte shkruar në prani të Pejgamberit.*

*Çdo pjesë të Kur'anit ai kërkoi ta vërtetojë pa tjetër prej atyre dy burimeve. Ai nuk pranoi asnjë ajet pa e gjetur të shkruar dhe pa e gjetur të nxënë përmendësh.*

*Për çdo pjesë të Kur'anit kërkoi dy dëshmitarë të drejtë e të sinqertë, të cilët dëshmonin se ai ishte shkruar në prani të Pejgamberit.*

*Ebu Bekri në fillim nuk u pajtua ta tubojë Kur'anin për dy arsye: njerëzit i jepnin rëndësi të madhe nxënies përmendësh, ndërsa pasi të shkruhej e të tubohej, ekzistonte frika se njerëzit do të mbështeteshin vetëm në shkrime e do ta lënin manash nxënien përmendësh. Në anën tjetër ai ishte shumë i përpikët në traditën e Pejgamberit, prandaj frikësohej se mos po bën ndonjë risi që Pejgamberi nuk e pëlqen.*

*E zgjodhi Zejd ibni Thabitin për këtë detyrë aq të madhe sepse: ai ishte më i dalluari prej të tjerëve, kishte shkruar vahjin në prani të Pejgamberit, ishte i fortë në besim, ishte besnik i denjë, ishte i matur, i edukuar dhe shumë i zgjuar.*

*Ai tubim dhe ai shkrim i saktë i tërë Kur'anit u ruajt tek Ebu Bekri, e pas vdekjes së tij tek Ymeri dhe pas Ymerit te Hafseja, bashkëshorte e Pejgamberit, e bija e Ymerit.*

*Kur'ani në tërësi u shkrua dhe u ruajt në kujtesë gjatë kohës së Pejgamberit, por nuk u tubua në një vend ngase:*

*- shpallja e Kur'anit nuk kishte përfunduar, e nuk kishte se si të tubohej para se të kompletohej,*

*- radhitja e sureve dhe e ajeteve nuk bëhej sipas zbritjes së tyre, sepse zbritën ajete në fund të shpalljes, kurse radhitja e tyre duhej bërë në suret e shpallura më heret,*

*- koha prej zbritjes së fundit dhe ndërrimit të jetës së Pejgamberit ishte shumë e shkurtër, andaj nuk pati mundësi të tubohej.*

### *Tubimi i Kur'anit në kohën e Othmanit*

*Mënyra dhe qëllimi i shkrimit dhe i tubimit në kohën e Othmanit, dalloheshin nga ato të kohës së Ebu Bekrit. Në Kohën e Othmanit ishte zgjeruar territori i shtetit islam. Leximi i Kur'anit bëhej sipas dialekteve, në atë kohë ishin çliruar Ermenia dhe Azerbejxhani. Huzejfe bin Jeman kishte dëgjuar dhe kishte vënë re se si Kur'ani shqiptohej në mënyra të ndryshme prej popujve të ndryshëm që nuk ishin arabë, si edhe prej arabëve në shumë dialekte. Erdhi dhe i tha Othmanit: Rrij gati këtij populli para se të kundërshtohen në leximin e Kur'anit, ashtu siç u kundërshtuan ithtarët e librit para tyre. Othmani i tuboi sahabët më të njohur, njerëzit më të dijshëm dhe u konsultua për pengimin dhe shërimin e asaj plage, e cila kishte dhënë shenjat e para të një sëmundje të rëndë.*

*Konsultimi propozoi: Othmani të urdhërojë të shkruhen disa kopje të Kur'anit dhe ato të shpërndahen nëpër qytete; të urdhërojë të digjet çdo shkrim tjetër dhe njerëzit të orientohen për shkrim vetëm prej atyre kopjeve të shpërndara. Othmani ia filloi realizimit të detyrës dhe atë punë ua besoi katër sahabëve: Zejd bin Thabitit, Abdullah bin Zubejrit, Abdurrahman bin Hishamit dhe Seid bin Assit. Vetëm Zejdi ishte medinas, ensar, ndërsa tre të tjerët ishin mekas, kurejshitë.*

*Othmani kërkoi prej Hafsas Kur'anin e tubuar në kohën e Ebu Bekrit që prej tij të shkruhen disa kopje dhe pasiqë i shkruan përsëri ia kthen asaj. Ishte viti 24 hixhrije.*

*Dallimi ndërmjet punës së ashtuquajtur tubimi i Kur'anit në kohën e Ebu Bekrit dhe tubimi i Kur'anit në kohën e Othmanit ishte: në kohën e Ebu Bekrit tubimi kishte të bëjë me sjelljen e tërë Kur'anit në një vend dhe me shkrimin e tij të radhitur në sure e ajete ashtu si e kemi sot në mus-haf. Si shkak ishte frika e vdekjes së shumë hafizëve. Në kohën e Pejgamberit numri i atyre që e dinin përmendësh tërë Kur'anin ishte shumë i madh, kur dihet se në vendin e quajtur "Bi'ri Meune" ranë dëshmorë shtatëdhjetë hafizë dhe menjëherë pas Pejgamberit në kohën e Ebu Bekrit në luftën*

*e Jemames ranë edhe shtatëdhjetë hafizë të tjerë, ashtu që numri i tyre ishte më shumë se 140, andaj droja e Ebu Bekrit kishte arsyen e vet.*

*Në kohën e Othmanit, tubimi kishte të bëjë me shumimin e Kur'anit të tubuar në kohën e Ebu Bekrit dhe me shpërndarjen e disa kopjeve të shkruara nëpër territore. Shkak ishte frika e kundërshtimit në shqiptimin e tij të drejtë.*

***Komentimi dhe përkthimi i Kur'anit***

*Shpjegimi ose komentimi i asaj, të cilën Allahu nëpërmjet fjalës së vet e kërkon dhe e dëshiron prej krijesave, arrihet më së miri kur ndonjë pjesë e Kur'anit shpjegohet me pjesën tjetër të tij, ose kur shpjegohet nga ana e vetë Pejgamberit, ose kur ndonjë pjesë e tij shpjegohet nga as-habët e Pejgamberit. Shpjegimet e mëvonshme, të pabazuara në burimet e para, janë shpjegime mendore, logjike, dhe individuale, andaj nuk kanë peshë të duhur.*

*Përkthimi i domethënieve të Kur'anit është i nevojshëm, është i kërkuar ngase nëpërmjet tij besimtarët njoftohen në udhëzimet e tij të larta.*

*Përkthimi i Kur'anit tekstualisht në ndonjë gjuhë tjetër nuk është i lejuar, ngase është e pamundshme të ruhet stili i tij artistik dhe të bartet në ndonjë gjuhë tjetër. Gabimet pa qëllim Allahu i falë!*

أَعُوذُ بِٱللَّهِ مِنَ ٱلشَّيْطَانِ ٱلرَّجِيمِ

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

***Eudhu bil-lahi minesh shejtanir rraxhimë!***

***- me ndihmën e Allahut mbrohem prej dëmit të djallit të mallkuar***

***- Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim!***

***- me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!- Po e filloj këtë punim duke u mbështetur në ndihmën e Tij!***

مُصحفُ المدينةِ النّبويّةِ




مجمع الملك فهد لطباعة المصحف الشريف

MUS'HAFU EL-MEDIJNETI
EN-NEBEVIJJETI

# KUR'AN-i

## Përkthim me komentim në gjuhën shqipe

Kompleksi i Mbretit FEHD
për shtypjen e
KUR'ANIT të Ndershëm

# SURETU EL FATIHA
## KAPTINA 1

*E zbritur në Meke pas sures El Mudeththir, ajete: 7*

*Në këtë kaptinë të shkurtër prej shtatë ajetesh janë përmbledhur e theksuar në mënyrë të përgjithshme qëllimet themelore për të cilat synon Kur'ani famëlartë, siç janë:*

*- besimi në një të vetmin Zot xh.sh., Krijues i përgjithshëm, i emëruar e i cilësuar me emra më të bukur,*

*- besimi në ringjallje, në jetën e pasosur në botën tjetër, në përgjegjësinë para Zotit, në ditën e gjykimit dhe në shpërblimin me të mira ose me ndëshkime për veprat e bëra në këtë jetë,*

*- besimi dhe bindja e patundshme se vetëm Zotit i takon adhurimi dhe se të gjitha të mirat duhet kërkuar vetëm prej Tij,*

*- besimi në ligjin e Zotit sipas të cilit të gjitha të mirat ua dhuroi atyre që ndoqën rrugën e drejtë dhe i ndëshkoi ata të cilët u larguan dhe humbën rrugën e drejtë.*

*Quhet: "Suretu el Fatiha" - kaptina e fillimit, e hyrjes, ngase hyrja në këtë libër të famshëm, në Kur'an fillon prej kësaj sure, e cila në radhitje është e para, anipse nuk është e shpallur e para.*

*Kjo sure është e emëruar edhe me emra të tjerë si: Ymmul kitab,Es Seb-ul Methanij, Esh Shafije, El Vafije, El Kafije, El Esasë etj.*

*Për rëndësinë dhe vlerën e lartë të kësaj sureje Imami Ahmed shënon në Musnedin e vet: "Ubej ibni Ka'bi e lexon këtë sure pranë Pejgamberit, e ai thotë: Pasha Atë, në duart e të cilit është shpirti im, sikur kjo nuk ka zbritur në Tevratë, as në Inxhil, as në Zebur, e as në Kur'an, kjo është Es Seb'ul methanij dhe Kur'ani madhështor, i cili më është dhënë mua"!*

*Buhariu shënon në Sahihun e vet se Pejgamberi i paska thënë Ebi Seid ibni Mualla-së: "Do ta mësoj një sure që është më e madhja e sureve të Kur'anit: El hamdu lil-lahi rabbil aleminë, kjo është Es Seb-ul Methanij dhe Kur'ani madhështor, që më është dhënë mua!"*

## SURETU EL FATIHA

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Falënderimi i takon vetëm Allahut, Zotit të botëve!**

**2. Bamirësit të përgjithshëm, Mëshirëbërësit!**

**3. Sunduesit në ditën e gjykimit** (përgjegjësisë-shpërblimit)!

**4. Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm te Ti kërkojmë ndihmë!**

**5. Udhëzona** (përforcona) **për në rrugën e drejtë?**

**6. Në rrugën e atyre, të cilët i begatove me të mira,**

**7. jo në të atyre që kundër veti tërhoqën hidhërimin, e as në të atyre që e humbën veten! ***




* Allahu është i falënderuar nga vetvetiu.

**Hamd** i bëhet vetëm Zotit, askujt tjetër në këtë botë, andaj fjala **hamd** më së miri është të mbetet në kuptimin e vet ashtu si e ka thënë Zoti, pse shprehja: falënderim ose lavdërim nuk është adekuate me domethënien e fjalës **hamd.** Për shprehjen falënderim e kemi në gjuhën arabe shprehjen: **shukr**, e për shprehjen lavdërim e kemi: **med-h**. Falënderimi ose lavdërimi mund t'i shprehet edhe dikujt tjetër në shenjë mirënjohje, ndërsa hamdi askujt përveç Allahut.

Fjala: Allah[1] është emër i veçantë i Zotit dhe nëpërmjet këtij emri shprehet bindja dhe besimi se vetëm Ai është i adhuruar, se vetëm Ai meriton të adhurohet, andaj kur themi Allah, ne, përveç besimit në Zotin një, shprehim besimin se Atë e adhurojmë dhe e respektojmë. Ai që nuk e adhuron dhe nuk e respekton, ai emrin Allah e shprehë jo realisht.

„**Rabb**" do të thotë: Zoti, krijuesi i gjithësisë, Udhëheqësi, Rregulluesi, Komanduesi, i Gjithfuqishmi etj., Zot i atij që e beson si edhe i atij që nuk e beson dhe nuk e adhuron.

Zoti i botërave. Fjala "**Aleminë**" është shumës i fjalës Alem, e fjala Alem do të thotë botë. Me fjalën botërat ndonjëherë ka për qëllim të shprehë kuptimin e përgjithshëm që përfshinë këtë ekzistencë, jetën në varreza - Berzah, botën tjetër. Ndonjëherë shpreh kuptimet: bota shtazore, bota bimore, bota minerale. Përdoret edhe për botën truporefizike e botën shpirtërore. Gjithashtu fjala **aleminë** ndonjëherë ka kuptim të veçantë dhe me te shprehet vetëm bota njerëzore si në ajetin 47 dhe në ajetin 122 të Bekares dhe në ajetin 96 të Ali Imran.

---

[1] Origjinali i këtij emri në gjuhën arabe është All-llah.

* Vëni re: Yllat shënojnë fundin e ajeteve për të cilët jepet komentimi.

Allahu është **Rrahman.** Shprehja **Rrahman** ndonjëherë është atribut i Zotit e ndonjëherë emër i Zotit. Kur është në pozitën e cilësorit vjen pas emrit Allah, sikur në këtë rast, e kur është në kuptim të emrit nuk vjen pas emrit Allah, por si emër i veçantë si në ajetin 110 Isra, 18 dhe 92 Merjem, 42 Enbija dhe 60 Furkan, dhe jep të kuptohet për Zotin e fuqishëm e të madhëruar. Rrahman pra është cilësi e vetes së Tij-sifatu dhátihi, ndërsa **Rrahim** cilësi e punës së Tij-sifatu fi'lihi.

Të gjitha cilësitë si: bamirësia, butësia, mëshira e madhe etj., janë të përmbledhura në këtë emër të bukur të Zotit.

Allahu është Rrahim është Mëshirëbërës ndaj besimtarëve, shih ajetin 117 Tevbe dhe 43 Ahzabë.

Allahu është i vetmi udhëheqës në ditën e gjykimit, në ditën e kijametit, në ditën kur dhurohen shpërblimet dhe ekzekutohen ndëshkimet. Në atë ditë mbizotëron vetëm drejtësia e Tij e përsosur.

Falënderimin në kuptimin më të lartë ia shprehim vetëm Zotit, i cili na dhuroi të mira, dhe është duke i vazhduar ato, e shpresojmë se do të na i dhurojë edhe në ditën e gjykimit.

Derisa e tërë çështja në këtë jetë, madje edhe në jetën tjetër, është vetëm në kompetencën e Allahut, atëherë çdo veprim e bëjmë në shenjë adhurimi ndaj Tij dhe për çdo nevojë i drejtohemi vetëm Atij, sepse çdo adhurim drejtuar përveç Tij është i kotë, le të jetë ai pejgamber, melek, njeri i mirë a diç tjetër. Edhe për çdo nevojë ose për çdo ndihmë duhet kërkuar vetëm prej Tij, pse dora e mëshirës dhe e ndihmës së Tij gjithnjë është e shtrirë për ata, të cilët i drejtohen sinqerisht. Nëse dikuj i duket se nuk i dhurohet ndihma e Tij, ai duhet ta korrigjoje vetveten dhe duhet ta dijë se gabimi është tek ai, e jo te ndihma e Zotit.

Pasiqë vetëm Atë e adhurojmë dhe vetëm prej Tij kërkojmë ndihmë, e lusim të na ndihmojë në të gjitha veprimet dhe adhurimet tona ashtuqë ta gjejmë rrugën e fatbardhësisë, rrugën e atyre që ishin para nesh e të cilëve u dhuroi të gjitha të mirat, rrugën e pejgamberëve dhe njerëzve të mirë. E lusim të na ndihmojë që të mos i afrohemi rrugës së gabuar, rrugës së atyre që me fajin e vet e merituan mallkimin, dhe me fajin e vet u larguan nga e vërteta.

Allahu na ka dhuruar ndihmën e vet dhe me ndihmën e Tij jemi udhëzuar në rrugën e drejtë, e tash prej Tij kërkojmë të na përforcojë që ta vazhdojmë atë rrugë derisa të arrijmë tek ata, të cilët i pajisi me të gjitha të mirat.

Ky është kuptimi i shprehjes: **"Ihdina"** - udhëzona, në këtë sure.

**Hidajeti** i shprehur në shumë vende në Kur'an, ndonjëherë ka kuptimin udhëzim, udhërrëfim, e ndonjëherë udhëzim së bashku me ndihmë. Një lloj udhëzimi apo udhërrëfimi u është ofruar të gjithë njerëzve të botës, por disa e pranuan dhe e gëzuan, e disa të tjerë nuk e pranuan atë udhëzim, andaj mbetën të humbur e të hutuar.

Në këtë ajet shpreh qëllimin e udhëzimit të shoqëruar me ndihmën e Zotit, pse besimtarët janë të udhëzuar, por kërkojnë ndihmën e Zotit që atë udhëzim në rrugën e drejtë ta vazhdojnë dhe ta përforcojnë edhe më shumë, e nuk është fjala se janë jashtë rrugës e kërkojnë të udhëzohen.

**Aminë!** O zot pranoje lutjen tonë! Kjo shprehje nuk është pjesë e kësaj sure e as pjesë e Kur'anit, por një shprehje që thuhet në fund të lutjes.

# SURETU EL BEKARE
## KAPTINA 2

*E para sure e Zbritur në Medine, ajete: 286*

*Kjo sure që është shpallur në Medine është njëra ndër suret më të gjata të Kur'anit. Ajo është e shpallur në atëdheun e ri të myslimanëve, në bashkësinë e re të posa formuar, e cila kishte nevojë për rregulla dhe dispozita sipas së cilave do ta orientonte jetën e vet shpirtërore, fizike dhe marrëdhëniet ndërnjerëzore.*

*Në këtë kaptinë janë përfshirë shumë dispozita të rëndësishme, që kanë të bëjnë me çështjet e fesë dhe të sheriatit si: besimi i drejtë islam, adhurimet (ibadetet), normat e moralit islam, marëdhëniet familjare, bashkëshortësia etj.*

*Në fillim përshkruhen cilësitë e besimtarëve të denjë, të sinqert, mandej të pabesimtarëve të hapët, e edhe veset e hipokritëve (munafikëve), ashtu që në një mënyrë të qartë shtrohet thelbi i besimit, i mosbesimit dhe i hipokrizisë.*

*Më vonë i bëhet një vështrim krijimit të njeriut të parë, babait të njerëzisë, të Ademit a.s., ndodhive dhe ngjarjeve të papritura e të çuditshme, të cilat lajmërohen kur Zoti xh.sh. e shpall njeriun krijesë më të ndershme dhe në shenjë nderimi engjëjt i përulen atij, ndërsa shejtani ia ka smirë, me kryeneçësi refuzon t'i përulet, andaj përjashtohet prej mëshirës së Zotit, përbuzet dhe mallkohet, duke mbetur armik i hapët dhe i përbetuar i njeriut.*

*Pasi përshkruhet besimi i drejtë, e që është besimi në një të vetmin Zot, Krijues i gjithësisë, përmendet Kur'ani, fjalë e Zotit që vërteton për shpalljet e mëparshme, andaj kohëpaskohe në disa pjesë të kësaj kaptine përmenden ithtarët e shpalljeve të mëhershme, e posaçërisht beni israilët - bijtë e Israilit që në atë kohë quheshin jehudi dhe që ishin në fqinjësi të myslimanëve në Medine. Intrigat e jehudive, dredhitë dhe besëprerja e tyre ishin të njohura, prandaj myslimanëve u jepen sqarime për rrezikun që mund t'u kanoset prej tyre, porositen të jenë syçelë ndaj provokimeve që mund t'u sjellin. Dhe mu për atë arsye, një e treta e kësaj kaptine, përshkruan historinë e karakterit të tyre, të cilin e treguan edhe me pejgamberët tjerë dhe me shpalljen e tyre.*

*Si çështje të rëndësishme që përfshihen me dispozitat e sheriatit islam, e që shtrohen në këtë kaptinë janë: dispozitat për agjërim, për Haxh dhe për Umre, për luftë në rrugën e Allahut, për ndjekjen e dorasit-katilit, për rregullin në familje, në bashkëshortësi, për kurorëzimin dhe shkurorëzimin, për pritjen (iddetin) e gruas së lëshuar dhe të asaj që i vdes burri, për dhënien gji foshnjes, për testamentin (vasijetin), për ndalimin e kontaktimit të bashkëshortëve kur gratë janë në rendin e ciklit të menstruacionit (hajdit), për ndalimin e martesës me idhujtarë-politeistë, rreptësisht për ndalimin e kamatës etj.*

*Në këtë kaptinë përshkruhen edhe shumë ngjarje e ndodhi të tjera siç janë: mrekullitë e Musait, kur uji gufon prej gurit, çështja e njeriut të mbytur dhe e lopës, ndërtimi i Qabes ndryshimi i kibles, çështja e magjisë, rasti i Davudit dhe Xhalutit, i Uzejrit dhe vendbanimit të shkatërruar, shpezët dhe Ibrahimi e shumë të tjera.*

*Pas ajeteve që flasin për kamatën, është i shënuar ajeti i fundit i shpallur nga*

*Kur'ani, ajeti nën numrin 281, i cili përshkruan tmerrin e ditës, kur secili njeri do të shpërblehet për punën që ka bërë gjatë kësaj jete, mirë ose keq.*

*Në fund myslimanët udhëzohen të pendohen për gabime, t'i këthehen mëshirës së Zotit, të kërkojnë falje mëkatësh, të kërkojnë ndihmën e Zotit për kundër armiqve të Zotit të fesë dhe të vet myslimanëve*

*Quhet: "Suretu El Bekare" - kaptina rreth lopës, ngase nëpërmjet këtij rrëfimi, mrekullia që shfaqet në kohën e Musait bëhet e përjetshme. Në atë kohë, një nga beni israilët mbytet, e për dorasin nuk dihet. Çështjen ia paraqesin Musait me shpresë se ai do ta zbulojë katilin. Allahu e njofton Musain se ata duhej të prenin një lopë dhe me një pjesë të saj ta prekin të vdekurin, i cili me vullnetin e Zotit do të ngjallet dhe do të tregojë për dorasin. I vdekuri do të preket me një pjesë të të vdekures, e ai do të ngjallet! Ai rast në ringjalljen e njerëzve pas vdekjes shërben si argument për fuqinë e Zotit. Pra rrëfimi i ngjarjes ka domethënie të madhe. Nëse është edhe dëshira e Allahut, ngjarjen do ta përjetojmë gjerësisht në vendin e vet të kësaj sureje - Inshaell-llahu!*

*Muslimi e shënon një hadith të Pejgamberit: "Mos i bëni shtëpitë tuaja varreza, shejtani ik prej asaj shtëpie në të cilën lexohet kaptina Bekare"!*




## SURETU EL BEKARE

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Elif, Lamë, Mimë.**

**2. Ky është libri që nuk ka dyshim në te** *(sepse është prej Allahut)* **është udhëzues për ata që janë të devotshëm.**

**3. Të cilët e besojnë të fshehtën, e kryejnë faljen** *(namazin)* **dhe prej asaj që Ne u kemi dhënë, ata japin** *(zeqatë, sadaka etj.).*

**4. Dhe ata, të cilët besojnë në atë që t'u shpall Ty, dhe në atë që është shpallur para Teje dhe që janë të bindur plotësisht për** *(jetën e ardhshme në)* **botën tjetër** *( ahiretin )*.

**5. Të tillët janë të udhëzuar nga Zoti i tyre dhe vetëm ata janë të shpëtuarit.***

---

* Sikurse disa kaptina të tjera, ashtu edhe kjo kaptinë fillon me kësilloj germash që përkujtojnë mrekullinë e përsosor të Kur'anit. Në të vërtetë, paaftësia e gjuhëtarëve arabë për të thurrur ndonjë kaptinë të ngjashme si Kur'ani, pasiqë edhe gjuha e tyre përbëhej prej të njëjtave shkronja, argumentoi për përsosmërinë e mrekullisë së pashoqe të Kur'anit famëlartë dhe për paaftësinë e njerëzve për t'iu kundërvënë.

Shkronjat e tilla në fillim të kaptinave, tërheqin vëmendjen e lexuesit ose të dëgjuesit për përmbajtjen se ç'u kumtohet nga fjalët e Zotit xh.sh. Të këtij mendimi janë dijetarët më eminentë si Ibni Kethiri, Zemahsheriu, Ibni Tejmije etj.

S'ka dyshim se në shpalljen e këtyre shkronjave, fshehet urtësia e madhe e Zotit, e megjithatë disa dijetarë shfaqën mendimin se shkronjat e këtilla janë simbole të emrave si: **elifi** simbolizon emrin Allah, **lami**, atë Xhibril dhe **mimi**, atë Muhammed.

Me librin e përmendur për të cilin nuk ka dyshim se është fjalë e Zotit, ka për qëllim Kur'anin, i cili ka edhe emra të tjerë si: Kitab, Furkan, Tenzilë, Edh Dhikru etj.

Kur'ani është shpallur si udhëzim për të gjithë njerëzit. Mirëpo, ata që nuk deshën të udhëzohen sipas tij, ata mbetën jashtë tij, andaj thuhet se Kur'ani është udhëzues për të devotshmit, për të ruajturit dhe besimtarët.

"**Gajb**" është çdo gjë që nuk mund të arrihet me anën e shqisave, siç janë: ringjallja xhenneti, xhehenemi, suali, hisabi e të tjera, pra janë të fshehta e të padukshme, por janë obligim që t'i besojmë të gjitha ato që i thotë Kur'ani ose Pejgamberi.

Fjala "**salatë**" në kuptim të përgjithshëm do të thotë: lutje, por këtu edhe në shumë ajete të tjera të Kur'anit ka për qëllim një trajtë të një lutjeje të posaçme që ndër ne i thuhet "namaz" **(lutje, falje e obligueshme - farz).**



**6. E ata që mohuan** ***(Kur'anin dhe Muhammedin)*****, për ta është njësoj ua tërhoqe vërejtjen apo nuk ua tërhoqe, ata nuk besojnë.**

**7. Allahu ua mbylli atyre zemrat, veshët e tyre dhe në të pamurit e tyre ka një perde, e ata kanë një dënim të madh.**

**8. Ka disa njerëz që thonë: "Ne i kemi besuar Allahut dhe jetës tjetër** ***(Ahiretit)*****, po në realitet ata nuk janë besimtarë.**

**9. Ata përpiqen ta mashtrojnë Allahun dhe ata që besuan, po në të vërtetë ata nuk mashtrojnë tjetër, pos vetvetes, por ata nuk e hetojnë.**

**10. Në zemrat e tyre kanë sëmurje, e Allahu u shton sëmundje edhe më shumë, e për shkak se ata pergënjeshtruan, pësojnë dënim të dhembshëm.**

**11. E kur atyre u thuhet: "Mos prishni rendin në tokë"! Ata thonë: "Ne jemi vetëm përmirësues** ***(paqtues)*****!"**

**12. Veni re, ata në të vërtetë janë shkatërruesit, por nuk e kuptojnë.**

**13. Dhe kur atyre u thuhet: besoni, sikurse besuan njerëzit ata thonë: "A të besojmë ashtu sikurse besuan mendjelehtit?" Në të vërtetë ata, dhe mu ata janë mendjelehtit, por nuk e dinë.**

**14. E kur i takojnë ata qe besuan thonë: "Ne kemi besuar!" por kur veçohen me djajt** ***(parinë)*** **e vet u thonë: "Ne jemi me ju, ne vetëm jemi tallur** ***(me besimtarët)*****".**

**15. Allahu ndëshkon talljet e tyre, duke lënë të bredhin edhe më shumë në mosbesimin e tyre.**

**16. Të tillët janë që e ndërruan të vërtetën** ***(besimin)*** **me të pavërtetën** ***(mosbesimin)*****, pra tregtia e tyre nuk pati fitim dhe ata nuk qenë të vetëdijshëm** ***(në punën e tyre)***

---

Besimtarët e mirë prej pasurisë së tyre japin një pjesë për të gjitha nevojat e njerëzve si: sadaka, zeqatë dhe ndihma të tjera, me çka ndihmojnë përballimin e vështirësive.

Myslimanët janë të obliguar që përveç shpalljes së fundit, e cila iu shpall Muhammedit, t'i besojnë edhe shpalljet tjera që iu shpallën pejgamberëve të mëparshëm dhe të jenë të plotbindur për jetën e ardhshme pas kësaj jete. "Ahiret" quhet bota e mbramë, jeta pas kësaj jete në dynja, pas ringjalljes pra jeta në ahiret.

Në këto ajete përshkruhen cilësitë dhe virtytet e njerëzve me besim të drejtë, të cilët pa kurrfarë dyshimi janë të shpëtuar dhe fitues të shkallës më të lartë të shpërblimeve.



**17. Shembulli i tyre** *(në hipokrizi* **është si shembulli i atij që ndezë një zjarr dhe, posa të ndritë ai vendin për rreth tij, Allahu ua shuan dritën e tyre dhe i lë në errësira që nuk shohin.**

**18.** *(Mbesin në errësirë)* **Të shurdhër, memecë dhe të verbër, andaj ata nuk kthehen** *(nga ajo rrugë e tyre e keqe).*

**19. Ose** *(Shembulli i tyre është)* **si ndonjë shi i rreptë prej së larti me errësirë, me bubullimë e me vetëtimë, e prej frikës së vdekjes, nga rrufeja, ata vejnë gishtat në veshët e tyre. Po Allahu është rrethues i mosbesimtarëve** *(atij nuk mund t'i shpëtojë askush).*

**20. Vetëtima gati ua merrë të pamurit dhe, saherë që ajo u bënë dritë atyre, ata ecin në te, e kur u errësohet mbesin aty. E sikur të donte Allahu, do t'ua merrte të dëgjuarit** *(me krismën e bubullimës)* **dhe të pamurit** *(me shkëndijën e vetëtimës)*. **Vërtetë, Allahu është i plotëfuqishëm për çdo gjë.***

**21. O ju njerëz, adhuronie Zotin tuaj, i cili ju krijoi juve edhe ata që ishin para jush ashtu që të jeni të devotshëm** *(të shpëtuar).*

**22. Ai, i cili për ju e bëri tokën shtrat** *(vendbanim)* **e qiellin kulm, e prej qiellit ju lëshoi shi me të cilin ju siguroi lloje të frutave si ushqim për ju, pra mos i përshkruani Allahut shokë, duke qenë se ju e dini** *(që Ai nuk ka shokë).*

**23. E në qoftë se jeni në dyshim në atë që Ne ia shpallëm gradualisht robit tonë, atëherë sillnie ju një kaptinë të ngjashme si ai** *(Kur'ani)* **dhe thirrni** *(për ndihmë)* **dëshmitarët tuaj** *(zotërat)* **pos Allahut, nëse jeni të sinqert** *(në thëniet tuaja se Kur'ani nuk është prej Zotit).*

**24. E mos e paçit bërë** *(deri më tash)*, **e as që do ta bëni kurrë** *(edhe në të ardhmën)*, **atëherë ruajuni zjarrit, lëndë e të cilit janë njerëzit dhe gurët, që është i përgatitur për mosbesimtarët.**

---

* Ata të cilët mohuan argumentet e Zotit dhe mohuan Muhammedin si pejgamber, ata janë mohues të hapët, ata nuk do të besojnë, andaj i thuhet Muhammedit që të mos brengoset për ta, sepse në zemrat e tyre nuk depërton drita e besimit, veshët dhe sytë e tyre nuk e dëgjojnë dhe nuk e shohin të vërtetën, thuajse i kanë të mbuluar me plaf.

Fjala "**kufr**" d.m.th.: mbulim i së mirës, përbuzës i nimetit, refuzues i së vërtetës, pra, ai që nuk e beson Kur'anin as Muhammedin. Vetëm këto dy ajete përshkruajnë veset e atyre që nuk besojnë, ngase ata ishin të hapët dhe rreziku prej tyre nuk mund t'i befasojë myslimanët.

Në trembëdhjetë ajetet vijuese, bëhet fjalë për hipokritët, rreziku i të cilëve është edhe më i madh, sepse shprehen haptazi si myslimanë, e në të vërtetë nuk besojnë dhe përpiqen t'i mashtrojnë myslimanët, por ata nuk mund të mashtrojnë tjetër, pos vetëvetën.

Hipokritët ishin të sëmurë në shpirt, ishin të dyshimtë në besimin e tyre, andaj shkaktojshin çrregullime ndërmjet njerëzve, sepse bënin intriga dhe vepra të këqia, por nuk donin t'i pranonin.



**25. E, përgëzoi ata që besuan dhe bënë vepra të mira se ata do të jenë në xhennete në të cilët rrjedhin lumenj. Saherë që u jepet ndonjë ushqim nga frutat e tij, ata thonë: "Ky është që me te u ushqyem edhe më parë". Ngase, u sillet ushqim i ngjashëm** ***(vetëm në formë, e jo edhe në shije).*** **Aty do të kenë ata bashkëshorte të pastra dhe aty do të jenë përgjithmonë.**

**26. Allahu nuk ngurron që të marrë çfarëdo shembulli, qoftë mushkojë a diçka edhe më e imët se ajo. Për sa u përket atyre që besuan, ata e dinë se ai** ***(shembull)*** **është i vërtetë nga Zoti i tyre, ndërsa ata të cilët mohuan do të thonë: "Ç'deshi Allahu me këtë si shembull"? Ai me te humb shumë, e po me te udhëzon në rrugën e drejtë shumë, po me përjashtim të atyre që janë jashtë rrugës, Ai me te nuk humb tjetër.**

**27. Ata që e thyejnë besën e dhënë Allahut pasiqë është lidhur ajo, dhe e këpusin atë që Allahu ka urdhëruar të jetë e kapur, e edhe bëjnë shkatërrime në tokë, të tillët janë ata të dështuarit.**

**28. Si e mohoni Allahun, e dihet se ju ishit të vdekur, e Ai ju ngjalli, mandej ju bën të vdisni e pastaj ju ringjall, e mandej tek ai do të ktheheni?**

**29. Ai** ***(Allahu)*** **është që për juve krijoi gjithçka ka në tokë, pastaj vullnetin e vet ia drejtoi qiellit dhe i përsosi ata shtatë qiej. Ai është i gjithdijshmi për çdo gjë.***

---

E kur u thuhej atyre bëhuni të sinqertë në besim sikur që ishin shokët e Pejgamberit, ata merrnin si shembull disa shokë të Pejgamberit, si: Bilalin, Suhajbin, Ammarin, të cilët kishin qenë robër më parë dhe nuk gëzonin ndonjë autoritet në mesin e pabesimtarëve, e i quanin edhe të marrë. Hipokritët me tjetër fytyrë bisedonin kur gjendeshin ndër besimtarë, e kur ktheheshin te ata paria e tyre kriminele, që Kur'ani i quan shejtan, ndërronin fytyrën dhe u thonin se jemi tallur me myslimanët, e derisa ata do ta kenë dënimin më të rëndë, Allahu nuk ngutet, i lë ta shtojnë krimin ashtuqë ai dënim të jetë sipas meritës së tyre. Kuptohet se ajo punë e tyre është e dështuar derisa ikin prej dritës e shkojnë në errësirë.

Shembulli i hipokritëve, të cilët e përqafuan të shtrembtën duke e mohuar të drejtën, është si ai që ndez një zjarr për t'i bërë dritë, e kur i fiket drita ata mbeten në errësirë si me qenë të shurdhër, memecë e të verbër. Edhe ata njëherë besuan, e panë dritën e besimit, por pasiqë u larguan prej besimit, mbetën në errësirë.

Ose shembulli i tyre është si ndonjë furtunë e madhe me shi, bubullimë dhe vetëtimë dhe, prej errësirës nuk mund të ecin, e kur veton u ndriçohet rruga dhe bëjnë disa hapa, por i frikësohen vdekjes nga rrufeja, andaj i mbyllin veshët me maje të gishtave. Atyre herë pas here u ndriçohet rruga e besimit, sikur shiu që ngjallë tokën ashtu besimi ua ngjallë zemrat, por për një kohë të shkurtër, sepse ata përsëri mbesin në errësirë, e megjithatë, ata as nuk mund t'i shpëtojnë vdekjes, as t'i shmangen dënimit, pse Allahu ka fuqi të plotë për çdo gjë.

* Pasiqë u përmendën tri grupet e njerëzve: besimtarë, jobesimtarë dhe hipokritë (**munafikë**), në këto ajete përmenden edhe argumentet që vërtetojnë për Zotin një, Krijuesin e çdo qenieje e sendi në ekzistencë, duke ftuar njerëzit që të jenë falënderues të të mirave që Ai ua dhuroi.

Askush tjetër, përveç Zotit, nuk ka krijuar ndonjë send, prandaj çdo adhurim ose madhërim përveç Atij, është i gabuar dhe do të ketë pasoja të rënda. Ai është dhurues i jetës së çdo gjallese, sigurues i kushteve për jetë si nga toka ashtu edhe nga qielli, pra përveç Tij nuk meriton kush tjetër të adhurohet.

Kundërshtarëve që e mohonin Kur'anin si shpallje nga Zoti, u tërheq vërejtjen se do të jenë ata edhe idhujt e tyre që i konsiderojnë si zotëra, lëndë e zjarrit të xhehenemit.

سُورَةُ البَقَرَةِ — الجُزْءُ الأَوَّلُ

وَإِذْ قَالَ رَبُّكَ لِلْمَلَٰٓئِكَةِ إِنِّى جَاعِلٌ فِى ٱلْأَرْضِ خَلِيفَةً
قَالُوٓا۟ أَتَجْعَلُ فِيهَا مَن يُفْسِدُ فِيهَا وَيَسْفِكُ ٱلدِّمَآءَ وَنَحْنُ
نُسَبِّحُ بِحَمْدِكَ وَنُقَدِّسُ لَكَ ۖ قَالَ إِنِّىٓ أَعْلَمُ مَا لَا تَعْلَمُونَ
﴿٣٠﴾ وَعَلَّمَ ءَادَمَ ٱلْأَسْمَآءَ كُلَّهَا ثُمَّ عَرَضَهُمْ عَلَى ٱلْمَلَٰٓئِكَةِ
فَقَالَ أَنۢبِـُٔونِى بِأَسْمَآءِ هَٰٓؤُلَآءِ إِن كُنتُمْ صَٰدِقِينَ ﴿٣١﴾ قَالُوا۟
سُبْحَٰنَكَ لَا عِلْمَ لَنَآ إِلَّا مَا عَلَّمْتَنَآ ۖ إِنَّكَ أَنتَ ٱلْعَلِيمُ ٱلْحَكِيمُ
﴿٣٢﴾ قَالَ يَٰٓـَٔادَمُ أَنۢبِئْهُم بِأَسْمَآئِهِمْ ۖ فَلَمَّآ أَنۢبَأَهُم بِأَسْمَآئِهِمْ قَالَ
أَلَمْ أَقُل لَّكُمْ إِنِّىٓ أَعْلَمُ غَيْبَ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضِ وَأَعْلَمُ مَا
تُبْدُونَ وَمَا كُنتُمْ تَكْتُمُونَ ﴿٣٣﴾ وَإِذْ قُلْنَا لِلْمَلَٰٓئِكَةِ ٱسْجُدُوا۟
لِءَادَمَ فَسَجَدُوٓا۟ إِلَّآ إِبْلِيسَ أَبَىٰ وَٱسْتَكْبَرَ وَكَانَ مِنَ ٱلْكَٰفِرِينَ
﴿٣٤﴾ وَقُلْنَا يَٰٓـَٔادَمُ ٱسْكُنْ أَنتَ وَزَوْجُكَ ٱلْجَنَّةَ وَكُلَا مِنْهَا رَغَدًا
حَيْثُ شِئْتُمَا وَلَا تَقْرَبَا هَٰذِهِ ٱلشَّجَرَةَ فَتَكُونَا مِنَ ٱلظَّٰلِمِينَ ﴿٣٥﴾
فَأَزَلَّهُمَا ٱلشَّيْطَٰنُ عَنْهَا فَأَخْرَجَهُمَا مِمَّا كَانَا فِيهِ ۖ وَقُلْنَا ٱهْبِطُوا۟
بَعْضُكُمْ لِبَعْضٍ عَدُوٌّ ۖ وَلَكُمْ فِى ٱلْأَرْضِ مُسْتَقَرٌّ وَمَتَٰعٌ إِلَىٰ حِينٍ ﴿٣٦﴾
فَتَلَقَّىٰٓ ءَادَمُ مِن رَّبِّهِۦ كَلِمَٰتٍ فَتَابَ عَلَيْهِ ۚ إِنَّهُۥ هُوَ ٱلتَّوَّابُ ٱلرَّحِيمُ ﴿٣٧﴾

٦

**30.** ***(Përkujto Muhammed)*** **Kur Zoti yt u tha engjëjve: "Unë po krijoj** ***(po përcaktoj)*** **në tokë një zëvendës"! Ata thanë: "A do të vëshë në te atë që bënë çrregullime dhe që derdh gjaqet, e ne të madhërojmë Ty me lavdërimin Tënd dhe plotësisht të adhurojmë"! Ai tha: "Unë di atë që ju nuk e dini"!**

**31. E Ai** ***(Zoti)*** **ia mësoi Ademit të gjithë emrat** ***(e sendeve)*****, pastaj ata ua prezentoi engjëjve dhe u tha: "Më tregoni për emrat e këtyre** ***(sendeve të emërtuara)*****, nëse jeni të drejtë** ***(çka mendoni)*****?**

**32.** ***(engjëjt)*** **Thanë: "Ti je i pa të meta, ne nuk kemi dije tjetër përveç atë që na e mësove Ti. Vërtetë, Ti je i gjithëdijshmi, i urti!"**

**33.** ***(Zoti)*** **Tha: "O Adem, njoftojë ata** ***(engjëjt)*** **me emrat e atyre** ***(sendeve)*****!" E kur u rrëfeu atyre për emrat e tyre,** ***(Zoti)*** **tha: "A nuk u kam thënë juve se Unë, më së miri e di fshehtësinë e qiejve e të tokës dhe më së miri e di atë, që ju e publikoni dhe atë që e mbani fshehtë.**

**34. E kur u thamë engjëjve: përuluni** ***(bini në sexhde)*** **Ademit, ata menjëherë iu përulën, me përjashtim të iblisit** ***(djallit)*****. Ai refuzoi dhe u mbajtë në të madh dhe u bë pabesimtar.**

**35. E Ne i thamë: "O Adem, ti dhe bashkëshortja juaj banoni në xhennet dhe hani lirisht nga frutat e tij kah të doni, po mos iu afroni asaj bime** ***(peme)*** **e të bëheni zullumqarë** ***(të vetvetës suaj)*****.**

**36. Po djalli i bëri që ata të dy të mashtrohen në atë** ***(pemë ose xhennetin)*** **dhe i nxori ata nga ajo** ***(e mirë)*** **që ishin në te, e Ne u thamë: "Zbritni** ***(dilni)*****, jeni armik i njëri-tjetrit, e ju deri në një kohë në tokë keni vendbanim dhe dëfrim".**

**37. E Ademi prej Zotit të vet pranoi disa fjalë** ***(lutje)*****, prandaj Ai ia fali** ***(gabimin)*****, Ai është mëshirues dhe pranues i pendimit.**

---

Besimtarëve vepërmirë u jepet myzhde se do të gëzojnë të gjitha kënaqësitë në xhennet, e si më me rëndësi atë se aty do të jenë përgjithmonë.

Kundërshtartët nuk mund ta thurin ndonjë pjesë të ngjashme me Kur'anin, as sa kaptina më e shkurtër e tij, por u përpoqën të quajnë si të metë të tij, përse përmend bletën, mushkojën, marimangën, bubrrecin etj. Zoti xh.sh. nuk frikësohet prej asaj që thonë ata se mos është e metë, sepse edhe krijesat më të thjeshta sikurse është mushkonja, madje edhe më të vogla, vërtetojnë për fuqinë dhe mjeshtërinë e përsosur të Krijuesit të tyre, pra begatojnë bindjen e besimtarëve, e ata që nuk respektojnë udhëzimet e Zotit, vazhdojnë të jenë edhe më të humbur. Ata zatën e kanë thyer besën e marrë prej tyre në shpalljet e mëparshme se, ishin të obliguar ta besojnë Allahun, e kur të vijë Muhammedi ta pranojnë edhe atë, andaj ata kanë humbur në tërësi. Ata nuk respektuan as lidhjen e gjakut ndaj pejgamberëve, ndaj familjes, ndaj besimtarëve, e Zoti ka urdhëruar të ruhet dhe të respektohet afria familjare etj.

Në Kur'an përmendën shtatë qiej, por sa është madhësia e një qielli dhe ç'ka për qëllim me numrin shtatë, e di vetëm Zoti xh.sh. Hapësira e gjithësisë kurr nuk do të mund të arrihet e të studiohet në tërësi, andaj çështjet e këtilla mbeten në kompetencën e Atij që i krijoi.



**38. Ne u thamë: "Dilni prej atyhit që të gjithë, e juve gjithqysh do t'u arrijë udhëzim prej Meje, e kush pranon udhëzimin Tim, për ata nuk ka as frikë as që do të brengosen".**

**39. E ata që mohuan dhe përgënjeshtruan argumentet tona, të tillët janë banues të zjarrit, ata do të jenë aty përgjithmonë.***

**40. O bijtë e israilit, kujtoni** *(jini mirënjohës për)* **të mirat e Mia, të cilat ua dhurova juve dhe zbatoni premtimin që më keni dhënë Mua. Unë zbatoj atë që u premtova dhe të më keni frikë vetëm Mua.**

**41. Dhe besonie atë, që e shpalla** *(Kur'anin)*, **e që vërteton atë që e keni ju e mos u bëni mohues të parë të tij, dhe mos i ndërroni ajetet e Mia** *(Kur'anin)* **me një vlerë të paktë, por vetëm Mua të ma keni dronë.**

**42. E mos e ngatërroni të vërtetën me të pavërtetën dhe me vetëdije të fshiheni realitetin.**

**43. Falnie namazin dhe jepni zeqatin dhe falnu me ata që falen** *(bini në rukuë me ata që bijnë)*.

**44. A po i urdhëroni** *(thirrni)* **njerëzit për punë të mira, e veten tuaj po e harroni? Ndërsa ju e lexoni librin** *(Tevratin)*. **A nuk po mendoni?**

**45. Kërkoni ndihmë** *(në të gjitha çështjet)* **me durim dhe me namaz, vërtet, ajo është e madhe** *(vështirë)*, **por jo edhe për ata që kanë frikë** *(Zotin)*.

**46. Të cilët janë të bindur se do të takojnë Zotin e vet dhe se ata do t'i kthehen Atij.**

**47. O bijtë e israilit, përkujtone dhuntinë Time, të cilën ua dhurova, dhe Unë ju pata** *(të parët tuaj)* **dalluar ndaj njerëzve të tjerë** *(të asaj kohe)*.

**48. Dhe ruajuni një ditë kur askush askujt nuk do të mund t'i kryejë asgjë, kur nuk pranohet për te** *(jobesimtarin)* **ndonjë ndërmjetësim dhe nuk pranohet për te kompensim, e as që do të ndihmohen ata** *(fajtorët)*.**

---

* Prej shumë të mirave, të cilat Zoti ia dhuroi njeriut, më e çmuarja është nderimi qe iu bë, me urdhërin e Zotit, nga ana e engjëjve. Njeriu duke filluar prej Ademit është caktuar zëvendës-mëkëmbës, i cili do t'i zbatojë dispozitat e Zotit në tokë. Me këtë besim që iu dha njeriut, i cili është krijesa më e përsosur, kuptohet se në mesin e njerëzve do të ketë gjithnjë edhe të dalluar, të cilët do të udhëheqin në të gjithë lëmenjt e jetës.

Engjëjt nuk e kundërshtuan vendimin e Zotit për caktimin e Ademit si zëvendës, por dëshiruan të mësojnë edhe më shumë për aftësitë e njeriut si krijesë fizike e materiale, e cila sipas natyrës së vet është e gatshme të bëjë edhe çrregullime në tokë. Këtë engjëjt e kishin kuptuar në botën e tyre shpirtërore. Mirëpo, kur Allahu e urdhëroi Ademin t'i shfaqë aftësitë e veta me të cilat ishte përgatitur ai dhe lloji i tij për udhëheqje në tokë, ai emërtoi sendet, engjëjt e kuptuan fshehtësinë e nderimit ndaj tij, andaj respektuan urdhërin e Zotit dhe i bënë sexhde, në shenjë nderimi, e jo adhurimi.

**"Sexhde"** është një nga trajtat gjatë faljes së namazit kur njeriu bie në gjunj dhe me duar e fytyrë përdhe në shenjë përuljeje ndaj Zotit. Kjo përulje nuk lejohet t'i bëhet asnjë krijese, pos Krijuesit.

**"Melaikët"** - engjëjt nxisin virtytet e larta të njeriut, kujdesen për zbatimin e urdhërave të Zotit në tërë ekzistencën, madhërojnë Zotin e kurr nuk gabojnë. =



**49. Përkujtoni edhe kur u shpëtuam prej popullit të faraonit, që nga ai shijuat dënimin më të idhët, duke ua therrur bijtë tuaj, e duke ua lënë gjallë gratë tuaja. Në këtë torturë përjetuat një sprovim të madh nga Zoti juaj.**

**50. Dhe kur për ju e ndamë detin, e ju shpëtuam, ndërsa ithtarët e faraonit i fundosëm, e ju i shihnit** *(me sytë tuaj).*

**51. E kur i premtuam Musait** *(t'ia japim Tevratin)* **dyzet netë, pas tij ju** *(pasi shkoi ai për Tevrat)* **e adhuruat viçin, ju ishit dëmtues** *(të vetës suaj).*

**52. Mandej edhe pas asaj ua falëm** *(gabimin)*, **ashtuqë të falënderoni.**

**53. Dhe** *(përkujtoni)* **kur ia dhamë Musait librin, dalluesin në mënyrë që të udhëzoheni në rrugë të drejtë.**

**54. Dhe kur Musai popullit të vet i tha: "O populli im, me adhurimin e viçit** *(në vend të Zotit)*, **ju i bëtë zullum vetvetes, pra pendohuni para Krijuesit tuaj, dhe mbytne vetveten. Kjo për ju është më së miri te Krijuesi juaj. E Ai ua pranoi pendimin tuaj, Ai është mëshirues, ndaj pranon shumë pendimin.**

**55. Dhe kur i thatë: "O Musa, ne nuk të besojmë ty derisa ta shohim Allahun haptazi, e atëherë juve u rrëmbeu rrufeja** *(zjarri)* **dhe ju e shihnit.**

**56. Pastaj, që të jeni mirënjohës pas vdekjes suaj juve ju ngjallëm.**

**57. Dhe Ne bëmë që retë t'u bëjnë juve hije, ju furnizuam me rrëshirë** *(të ëmbël)* **dhe me shkurtëza.** *(Ju thamë)* **Hani nga të mirat që ju furnizuam!** *(ata nuk qenë mirënjohës)*. **Po Neve ata nuk na bënë kurrfarë dëmi, por ata dëmtuan vetveten.**

---

= **"Iblis"**, "shejtan" është emër i djallit - dreqit. Ai është i larguar, i dëbuar, i përzënë prej mëshirës së Allahut. Djalli nxitë dhe ngacmon te njeriu çdo ves që është i ulët dhe shtazor.

**"Xhennet"** - parajs, e kur është fjala për ndonjë bukuri e kënaqësi në këtë botë, është kopsht.

Fjalët që Zoti ia mësoi Ademit për lutje pas të cilave ia fali gabimin janë të theksuara në kaptinën "A'rafë".

** **"Israil"** është emër i pejgamberit të Zotit, emër i Jakubit, birit të Is-hakut, birit të Ibrahimit a.s. dhe saherë që përmenden në Kur'an beni Israil **(bijtë e israilit)** kanë për qëllim pasardhësit e Jakubit. Emri Israil për Jakubin është thënë qartas në "Ali Imranë".

Beni israilët thirren që ta besojnë Kur'anin, i cili vërtetonte për Tevratin, që për qëllime të interesit të mos bëjnë ndryshime në librin e tyre, të mos e fshehin të vërtetën për Muhammedin.

Mirëpo, beni-israilët, të cilët në kohën e Muhammedit e quanin veten "jehudi", e posaçërisht rabinët **(prijësit fetarë)** e tyre, përveç që nuk pranuan mësimet e Kur'anit, ata aty ku flitej për virtytet e Muhammedit, bënë ndryshime në librin e tyre e për të mos e humbur pozitën e tyre.

Disa prijës fetarë jehudi të afërmëve të tyre, të cilët kishin pranuar fenë islame u thonin: vazhdoni të jeni në fenë islame se është e vërtetë prej Zotit, e vetë nuk e pranonin.

Thirren ta falin namazin, ta japin zeqatin. **"Zeqati"** sipas sheriatit islam është pjesë e caktuar e pasurisë, të cilën myslimani është i obliguar ta japë, për ato nevoja që i ka cekur Kur'ani.

**"Rukuë"** krrusje, quhet një nga pjesët e namazit, e këtu vetëkuptohet i tërë namazi, pra jehuditë thirren të falen ashtu siç falen myslimanët.



**58. E kur ju thamë: "Hyni në këtë fshat *(vendbanim)*, dhe hani në të lirisht ku të dëshironi, e hyni në derën *(e fshatit)* përulur dhe thuani: "Hittatun" - ndjesë, Ne ua falim mëkatet tuaja, e bamirësve ua shtojmë shpërblimin.**

**59. E ata që ishin mizorë atë që u ishte thënë e ndryshuan me një fjalë tjetër, e Ne për shkak se ata kundërshtuan, lëshuam nga qielli një dënim kundër atyre që ishin mizorë.***

**60. Dhe *(përkujtoni)* kur Musai kërkoi ujë për popullin e tij, e Ne i thamë: "Bjeri gurit me shkopin tënd", atëherë nga ai gufuan dymbëdhjetë kroje që secili grup e dinte vendin ku do të pinte ujë. *(u thamë)* Hani dhe pini nga begatitë e Allahut e mos vazhdoni të jeni çrregullues në tokë.**

**61. Madje kur ju thatë: "O Musa, ne nuk mund të durojmë *(hamë)* vetëm një ushqim *(të njëjtë)*, lute pra Zotin tënd për ne të na furnizojë me çka mbinë toka prej perimeve të saj, prej trangujve, prej hudrave, prej thjerze *(groshë)* dhe prej qepëve të saj"! *(Musai)* Tha: "A kërkoni ta ndërroni të mirën për atë që është më e thjeshtë"? Zdirgjuni pra në qytet, se aty do të keni atë që kërkoni! E mbi ta rëndoi poshtrimi dhe skamja, e ata kundër vetes shkaktuan hidhërimin e Allahut. Kjo ndodhi ngase ata mohonin argumentet e Allahut, mbytnin pejgamberët pa kurrfarë të drejte, dhe për shkak se kundërshtuan dhe i kalonin kufijt në të keqe.**

---

* Faraoni me ithtarët e vet bënte shtypje të madhe kundër beni israilëve, ua mbyste meshkujt, e femrat ua lënte të jetojnë. Thuhet se Faraoni kishte ëndërruar një zjarr që vinte prej Jerusalemit dhe e kishte përfshirë e djegë secilin kibtas, e beni israilët nuk i kapte. Falltorët ia interpretuan ëndrrën se te beni israilët do të lind një djalë që do ta shkatërrojë Faraonin dhe sundimin e tij, andaj ai urdhëroi të mbyten djemtë e beni israilëve.

Zoti xh. sh. e ndau ujin e detit dhe beni israilët kaluan duke ecur nëpër fundin e tij, e kur hyri Faraoni me të vetët deti u mbyll dhe i mbyti. Pas shkatërrimit të Faraonit, Musai shkoi për ta pranuar Tevratin, për të cilin i kishte premtuar Zoti se do t'ia jepte pas dyzet ditëve. Sa ishte Musai në malin Tur ku do ta pranonte Tevratin, njëfarë Samirijj e kishte punuar një viç nga ari, e mashtroi popullin duke e bindur se atë duhet adhuruar dhe ata e adhuruan. Kur u kthye Musai me Tevrat u tha t'i mbysin fajtorët ose t'i mbysin epshet e veta. Mirëpo, ata shkuan edhe më larg, kërkuan ta shohin Zotin sheshazi, mirëpo, atëherë i dogji rrufeja.

Beni israilët qëndruan në një shkretëtirë si të humbur rreth katërdhjetë vjet, por edhe aty Zoti u ndihmoi, u sillte re t'u bënin hije, i furnizoi me ushqim pa farë mundi. Kur u erdhi puna të hyjnë në Kudus, në Jerusalem, u urdhëruan të hyjnë me përulje dhe duke kërkuar falje, e ata ndryshuan tjera fjalë dhe nuk respektuan urdhërin, andaj u ndëshkuan.



**62. Vërtet, ata që besuan, ata që ishin jehudi, krishterët sabejët** ***(kishin lëshuar fenë e adhuronin engjëjt),*** **kush besoi prej tyre** ***(sinqerisht)*** **Allahun, dhe botën tjetër dhe bëri vepra të mira, ata e kanë shpërblimin te Zoti i tyre. Për ta nuk ka frikë as nuk kanë përse të pikëllohen** ***(pasiqë besuan Allahun, librat, të dërguarit në mesin e të cilëve edhe Muhammedin).***

**63.** ***(përkujtoni)*** **Kur Ne patëm marrë prej jush besën tuaj, ngritëm mbi ju** ***(kodrën)*** **Turin** ***(u thamë)*****: veproni sipas atij** ***(Tevratit)*** **që ua dhamë me seriozitet, e mësoni atë që është në te, ashtuqë të ruheni.**

**64. E pas asaj** ***(besës)*** **ju më vonë ia kthyet shpinën e po të mos ishte mirësia dhe mëshira e Allahut ndaj jush, ju do të ishit prej të dëshpruarve** ***(në të dy jetërat).***

**65. Ju tanimë e keni të njohur çështjen e atyre nga mesi juaj që nuk respektuan** ***(urdhërin)*** **në të shtunën, e Ne u thamë: Shndërrohuni në majmunë të përbuzur!**

**66. Atë** ***(shndërrim të tyre)*** **e bëmë masë ndëshkuese për ata që e përjetuan** ***(me sy)*** **dhe për të pastajshmit, por edhe si këshillë për të devotshmit.**

**67.** ***(përkujtoni)*** **Edhe kur Musai popullit të vet i tha: "Allahu ju urdhëron ta therrni një lopë! Ata thanë: "A bën tallje me ne?" Ai tha: "Allahut i mbështetem të më ruaj e të mos bëhem nga injorantët!"**

**68. Ata thanë: "Lute Zotin tënd për ne të na sqarojë çfarë është ajo? Ai tha: "Ai thotë se ajo është një lopë as e vjetër** ***(e moshuar)*** **as e re** ***(mëshqerë)*****, është e mesme, zbatoni pra atë që urdhëroheni!"**

**69. Ata thanë: "Lute Zotin tënd për ne që të na sqarojë çfarë është ngjyra e saj! Ai tha: "Ai thotë se ajo është një lopë e verdhë, ngjyra e saj është e fortë që kënaqë shikuesit".**



**70. Ata thanë: "Lute Zotin tënd për ne që të na sqarojë çfarë është ajo, se lopët na janë përzier** *(janë bërë të ngjashme)* **e ne do të gjejmë të vërtetën në dashtë Allahu!**

**71. Ai tha: "Ai thot se ajo është lopë jo e lodhur duke lëruar tokën as duke ujitur bimët, ajo është pa të meta dhe në të nuk ka shenjë** *(ngjyrë tjetër)!"* **Ata thanë: "E tash na e sqarove saktë dhe e therrën atë, e për pak e lanë pa e kryer punën.**

**72.** *(përkujtoni)* **Kur e patët mbytur një njeri dhe u kundërshtuat mes veti për te, e Allahu është zbulues i asaj që e mbanit fshehtë.**

**73. E Ne u thamë: "Mëshoni atij** *(të vdekurit)* **me një pjesë të saj** *(të lopës së therrur!")* **Ja, kështu Allahu ngjallë të vdekurit dhe ua sqaron argumentet e veta, ashtu që të kuptoni.***

**74. Edhe pas** *(fakteve të qarta)* **zemrat tuaja u bënë pasandej të forta si guri, e edhe më të forta, sepse ka nga gurët prej të cilëve gufojnë lumenj, e ka disa prej tyre që çahen dhe prej tyre buron ujë, madje ka prej tyre që nga frika ndaj Zotit rrokullisen tatëpjetë** *(nga maja e kodrës)*. **Allahu nuk është i pakujdesshëm ndaj asaj që veproni ju.**

**75. A shpresoni se do t'u besojnë ata juve** *(jehuditë)*, **kur dihet se një grup prej tyre dëgjuan fjalët e Allahut, edhe pse i kishin kuptuar, e duke qenë të vetëdijshëm** *(ç'bënin)* **i ndryshuan ato.**

**76. E kur takonin ata që kishin besuar** *(myslimanët)* **thonin: "Ne kemi besuar! E kur veçoheshin ata mes veti thonin: "A po ju tregoni atyre** *(myslimanëve)* **për atë që Allahu ua shpalli juve** *(në Tevrat rreth Muhammedit)* **që ata para Zotit tuaj të kenë argumente kundër jush. A nuk jeni duke kuptuar.**

---

* Uji që gufoi prej gurit që Musai i mëshoi me shkop, ishte një mrekulli për të, e dymbëdhjetë kroje ishin për dymbëdhjetë kabile të pasardhësve të Jakubit.

Beni israilët ishin mësuar në Egjipt me lloj-lloj ushqimesh, andaj kërkuan diçka ashtu edhe në shkretëtire, e Musai u tha të hyjnë në ndonjë qytet për të gjetur asi ushqimi.

Kudo që hynë beni israilët e poshtëruan dhe u nënçmuan, ngase Zoti i kishte mallkuar, sepse edhe pas të gjitha atyre të mirave që ua dha, ata kundërshtuan, e mbytën edhe pejgamberin. Të gjithë ata që besuan sinqerisht në kohën e Musait, në kohën e Isait edhe të tjerë, janë besimtarë të shpëtuar, nëse në kohën e Muhammedit e besuan edhe atë.

Beni israilët edhe librin e tyre, Tevratin e pranuan me dhunë dhe nuk respektan dispozitat e tij. Ditën e shtunë e kishin të ndaluar të gjuajnë peshq, por një pjesë e tyre e shkelën atë dispozitë dhe si masë ndëshkuese për ata dhe për të tjerët që do të vinë më vonë, Zoti fuqiplotë i shndërroi në majmunë. Njerëzit e devotshëm e dinë se urdhëri i Zotit duhet respektuar pa tjetër.



**77. A thua nuk e dinë ata** *(jehuditë)* **se Allahu e di atë çka e fshehin dhe atë çka e publikojnë?**

**78. E ka disa prej tyre që janë analfabetë, nuk e kuptojnë librin, por jetojnë vetëm në shpresa, duke mos qenë të sigurt.**

**79. Është shkatërrim për ata që me duart e veta e shkruajnë librin, e pastaj thonë: "Ky është prej Allahut!, e për të arritur me te një fitim të paktë, pra është shkatërrim i madh për ta ajo çka fitojnë.**

**80. Ata edhe thanë: "Neve nuk do të na kapë zjarri vetëm për disa ditë të numëruara!" Thuaj: "A mos keni marrë prej Allahut ndonjë premtim, e Allahu nuk e thyen premtimin e vet, ose jeni duke thënë për Allahun atë që nuk e dini?**

**81. Po,** *(do të ju kapë zjarri)* **ai që bën keq dhe që e vërshojnë gabimet e tij, ata janë banues të zjarrit, aty janë përgjithmonë.**

**82. E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, ata janë banues të xhennetit, aty janë përgjithmonë.***

**83.** *(përkujtoni)* **Kur ne morëm zotimin e bijve të israilit; mos adhuroni tjetërkë, përveç Allahun, të silleni mirë ndaj prindërve, ndaj të afërmëve, ndaj jetimëve, ndaj të varfërve dhe njerëzve u thuani fjalë të mira; falnie namazin dhe jepni zeqatin, e pastaj ju e thyet zotimin dhe përveç një pakice prej jush, ia kthyet shpinën zotimit.**

---

Ndër beni israilët, e në kohën e Musait, disa të afërt të një plaku pasanik ia kishin mbytur djalin plakut për ta trashëguar atë pasuri ata, e jo djali. Pasiqë dorasi nuk dihej dhe ishin shkaktuar konflikte rreth tij, kërkuan prej Musait ta gjejë dorasin. Ai, sipas urdhërit të Zotit u tha ta therrin një lopë dhe me një pjesë të saj t'i mëshojnë të vdekurit e ai do të ngjallet dhe do të tregojë se kush e ka mbytur. Mirëpo, ata, si zakonisht edhe këtë urdhër të Zotit e zvarritën, duke bërë pyetje pas pyetjeje dhe duke ia vështirësuar edhe më shumë punën vetes, sa që përveç mundimeve deri sa e gjetën një lopë të tillë, u detyruan ta paguajnë me një çmim të jashtëzakonshëm. E therrën lopën dhe me një pjesë të saj e prekën të vdekurin, e ai e tregoi dorasin. Këtu shihet fuqia e Zotit; me një pjesë të lopës së prerë i mëshohet një të vdekuri, e ai ngjallët. Po kjo fuqi e Zotit do t'i ringjallë të gjithë njerëzit.

Prej asaj kohe dorasi që e mbytë të afërmin, e humb të drejtën e trashëgimit. Kështu është edhe në sheriatin islam.

* Edhe pas të gjitha atyre mrekullive, që u kishte shfaqur Zoti, jehuditë ishin shumë zemërfortë, nuk njihnin të mirat që iu ishin dhuruar, andaj gjithnjë u sprovuan me ndëshkime të lloj-llojshme.

Besimtarëve, së bashku me Muhammedin u drejtohet Kur'ani duke u thënë se nuk ka shpresë që jehuditë do të pranojnë fenë tuaj, ata, kur është fjala për Muhammedin dhe Kur'anin,



**84. Dhe kur morëm zotimin tuaj që të mos derdhni gjakun tuaj, të mos dëboni vetën tuaj nga vendi juaj, e ju e pranuat, ndaj dëshmonie.**

**85. Pastaj qe, ju jeni ata që mbytni njëri-tjetrin, i dëboni disa prej jush nga vendi i tyre duke bashkëpunuar kundër tyre si është mëkat e padrejtë , e nëse ata bien te ju në robëri , ju jepni kompensim për *(t'i liruar)* ata, e dëbimi i tyre nga vendi është i ndaluar për ju. A e besoni një pjesë të librit, e tjetrën e mohoni Ç'mund të jetë ndëshkimi ndaj atij që punon ashtu prej jush, pos poshtërim në jetën e kësaj bote, e në ditën e gjykimit ata hidhen në dënimin më të ashpër. Allahu nuk është i pakujdesshëm ndaj asaj që veproni ju.**

**86. Të tillë janë ata, që e vlerësuan jetën e kësaj bote mbi botën tjetër, andaj atyre as nuk do t'u lehtësohet dënimi, e as që do të ndihmohen ata.**

**87. Ne i patëm dhënë Musait librin dhe pas tij patëm dërguar shumë pejgamberë. Isait, birit të Merjemës i dhamë argumente *(mrekulli)* dhe e fuqizuam me *(Xhibrilin)* shpirtin e shenjtë. E saherë që u erdhi ndonjë i dërguar me çka nuk u pëlqeu juve, a nuk u bëtë kryelartë dhe disa prej tyre i përgënjeshtruat e disa i mbytët?**

**88. E *(jehuditë e kohës së Muhammedit)* thonë: "Zemrat tona janë në këllëf!" Jo, por për shkak të mosbesimit të tyre, Allahu i ka mallkuar, andaj pak janë që besojnë *(ose: pak send besojnë)*.**

---

ndryshojnë pjesë të librit të tyre, ata u thonin të vetve: mos u tregoni myslimanëve se në Tevrat shkruan për Muhammedin dhe dërgimin e tij pejgamber, sepse në ditën e gjykimit nuk do të mund të arsyetoheni se nuk keni ditur.

Dijetarët që ishin pari fetare bënin shtrembërime në Tevratin, kurse masa e gjerë, nuk dinte ta lexojë atë. Ata jetonin në shpresat që ua thonin paria, si: neve beni israilëve do të na mëshirojë Zoti, të parët tanë ishin pejgamberë, ne jemi populI më i zgjedhur, xhehenemi do të na djegë pak ditë, ose shtatë, ja katërdhjetë aq sa patën adhuruar viçin, dhe ashtu i mashtronin, Kur'ani u thotë qartazi se ai që sharron, vërshohet e mbytet në të këqia, ai do të jetë përgjithmonë në xhehenem, ashtu si ai që beson dhe bën vepra të mira do të jetë përgjithmonë në xhennet.

**89. E kur u erdhi atyre prej Allahut libri *(Kur'ani)* që është vërtetues i atij, që e kishin pranë, e që para se t'u vinte e kërkonin ndihmën e tij kundër mosbesimtarëve, e mohuan atë *(Muhammedin)* që e njihnin, kur u erdhi. Pra mallkimi i Allahut qoftë kundër mosbesimtarëve!**

**90. E shëmtuar është ajo për çka ata e shitën vetvetën. Atë që e shpalli Allahu të mos e besojnë nga zilia, për shkak se Allahu nga mirësia e Tij t'i shpallë atij që dëshiron nga robtë e vet. Andaj merituan zemërim mbi zemërim *(gazep mbi gazep)*. Mosbesimtarët kanë dënim që i poshtërson.**

**91. Dhe kur atyre u thuhet: "Besoni atë që e shpalli Allahu", ata thonë: "Ne besojmë atë që na u shpall neve", kurse e mohojmë atë pas tij, edhe pse është vërtetues i atij, që e kanë ata dhe është i vërtetë. Thuaj: "Nëse jeni besimtarë, pse pra i mbytnit më parë pejgamberët e Allahut?"**

**92. Juve u pat ardhur Musai me argumente, por pas tij ju adhuruat viçin, pra ju ishit mizorë.***



**93.** *(përkujtoni)* **Kur morëm premtimin tuaj dhe mbi ju ngritëm kodrën Tur,** *(u thamë)* **merrni këtë që u dhamë seriozisht dhe dëgjoni** *(respektoni)*. **Ata thanë: "Dëgjuam** *(me vesh)* **e kundërshtuam". E për shkak të mosbesimit të tyre, adhurimi ndaj viçit ishte përzier me gjak në zemrat e tyre. Thuaj: "Nëse jeni besimtarë, besimi juaj është duke u udhëzuar keq".**

---

* Edhe në Tevrat gjendeshin rregullat dhe dispozitat obliguese sipas së cilave bijtë e israilit ishin të obliguar të veprojnë, të adhurojnë Zotin një, të respektojnë prindërit, të afërmit, jetimët, të varfërit dhe të luten e të japin zeqat. Namazi i tyre nuk ishte si i myslimanëve, as në trajtë as në numër e ashtu edhe zeqati.

Në Medine ishte fisi jehudi "Beni Kurejdha", që ishte bashkuar me fisin arab "Evs" dhe fisi tjetër jehudi "Benu Nadir", që ishte bashkuar me fisin arab "Hazrexh". Kur shpërthente ndërmjet tyre lufta, jehuditë luftonin me aleatin e vet arab, kundër palës tjetër jehudi dhe arab, dhe ashtu mbytnin njëri-tjetrin dhe i dëbonin prej shtëpive. Këtë sipas Tevratit jehuditë e kishin të ndaluar. Kur pushonte lufta, punonin sipas Tevratit, sepse jehuditë e zënë robër i kompensonin me pasuri dhe i lironin, andaj një pjesë të Tevratit e respektonin, kurse pjesën tjetër jo.

Ashtu siç ishte Musai i dërguar te beni israilët, ashtu ishte i dërguar edhe Isai me Inxhil, por ata nuk respektuan asnjë pejgamberë që u erdhi me shpallje, që nuk u pëlqenin atyre.

Xhibrili është një engjëll që gjithë pejgamberëve u solli prej Zotit shpalljen, ashtu edhe Isait.

Para se të vinte Muhammedi pejgamber dhe para se t'i vinte shpallja, jehuditë u kundërviheshin idhujtarëve arabë, duke u thënë se Zoti do ta dërgojë një pejgamber dhe spallje që i ndihmon ata kundër politeistëve arabë. Kur zbriti Kur'ani, ata nuk e pranuan, por thonin se disi zemrat nuk e kuptonin, nuk e pranuan as Muhammedin edhe pse sipas mësimeve të Tevratit e dinin kush ishte ai. Këtë e bënin nga zilia, sepse donin vetëm ata të kenë shpallje e pejgamber, e jo popujt tjerë siç ishin arabët.



**94. Thuaj: "Nëse bota tjetër** ***(xhenneti)*** **tek Allahu është vetëm për ju, e jo edhe për njerëzit e tjerë, nëse jeni të sinqert, kërkone vdekjen** ***(e shkoni më shpejt).***

**95. E për shkak të veprave të tyre** ***(mëkateve),*** **ata kurr nuk e dëshirojnë atë. Allahu di për zullumqarët.**

**96. Është e sigurt se njerëzit më lakmues për të jetuar, ti ke për të gjetur ata** ***(jehuditë),*** **bile edhe më lakmues se idhujtarët. Ndonjëri prej tyre dëshiron të jetojë një mijë vjet, por edhe sikur të jetojë, ajo** ***(jeta e gjatë)*** **nuk do ta shpëtojë atë prej dënimit. Allahu sheh çka veprojnë ata.**

**97. Thuaj: "Kush është armik i Xhibrilit** ***(është armik i Allahut),*** **e ai me urdhërin e Allahut e zbriti Kur'anin në zemrën tënde, që është vërtetues i asaj që ishte më parë dhe udhërrëfyes e përgëzues për besimtarët.**

**98. Kush është armik i Allahut, i engjëjve të Tij, i të dërguarëve të Tij, i Xhibrilit dhe i Mikailit** ***(ai është mosbesimtar),*** **Allahu pa dyshim është armik i mosbesimtarëve.**

**99. Ne të kemi shpallur ty** ***(Muhammed)*** **argumente të qarta dhe ato nuk i mohon askush, përveç atyre që kanë dalë respektit.**

**100.** ***(nuk besojnë argumentet tona se)*** **Saherë që ata kanë dhënë ndonjë premtim, një grup prej tyre e hodhi atë, por shumica e tyre nuk beson.**

**101. E kur u erdhi atyre ndonjë i dërguar prej Allahut, vërtetues i asaj që e kishin ata, një grup prej tyre të cilëve iu kishte dhënë libri, e hodhi pas shpine librin e Allahut, kinse nuk dinin** ***(asgjë).***



**102.** *(e hodhën librin e Zotit)* **E ndoqën atë që e thonin djajt në kohën e sundimit të Sulejmanit. Po Sulejmani nuk ishte i pafé, por djajt ishin të pafé, sepse u mësonin njerëzve magjinë.** *(ndoqën)* **Edhe çka u zbriti në Babil dy engjëjve, Harutit the Marutit. E ata të dy nuk i mësonin askujt** *(magjinë)* **para se t'i thonin: "'Ne jemi vetëm sprovë, pra mos u bën i pafé!" E, mësonin** *(njerëzit)* **prej atyre dyve atë** *(magji)* **me çka ndanin burrin prej gruas së vet, por pa lejën e Allahut me atë askujt nuk mund t'i bënin dëm dhe ashtu mësonin çka u sillte dëm e nuk u sillte dobi atyre. E ata** *(jehuditë)* **e kanë ditur se ai që** *(hodhi librin)* **e zgjodhi atë** *(magjinë)*, **ai në botën tjetër nuk ka ndonjë të drejtë** *(në mëshirën e Zotit)*. **Po ta dinin, ata se për ç'ka e shitën vetveten, ajo është shumë e keqe.**

**103. E sikur të kishin besuar ata dhe sikur të ishin ruajtur** *(prej mëkateve)*, **po të dinin, shpërblimi prej Allahut do të ishte shumë më i dobishëm.***

**104. O ju që keni besuar, mos thuani: "Raina" - po thuani: "undhurna" dhe respektoni! Mosbesimtarët kanë dënim të dhëmbshëm.**

**105. As ata, ithtarët e librit që nuk besuan, e as idhujtarët nuk duan që juve të ju vijë ndonjë e mirë nga Zoti juaj. Mirëpo, Allahu me mëshirën e vet veçon atë që dëshiron, Allahu është zot i mirësisë së madhe.**

---

* Jehuditë edhe Tevratin e pranuan me dhunë, duke i frikësuar mbi kokat e tyre me kodrën Tur dhe duke u tërhequr vëretjtjen që seriozisht të veprojnë sipas tij.

Duke jetuar në iluzione, jehuditë thonin se ishin populli më i zgjedhur dhe se xhenneti ishte thjesht vend i tyre, e jo i njerëzve të tjerë. Nëpërmjet Kur'anit Muhammedi urdhërohet t'iu thotë: nëse xhenneti është i juaji, atëherë lypne vdekjen e shkoni atje dhe kënaquni. Mirëpo, ata i dinin të zezat që i kishin bërë, andaj nuk e lypnin vdekjen, sepse ata janë populli më lakmues për jetë të gjatë, por e kanë kot se nuk mund t'i ikin dënimit.

Jehuditë e kanë pyetur Pejgamberin se cili ishte meleku që ia sjell shpalljen? Ai u tha se ishte Xhibrili. Ata thanë: ai është armik yni, ai e dirigjon luftën dhe të gjitha të zezat që na kanë gjetur i kemi prej tij, e sikur të thojshe për Mikailin që sjell shiun e mëshirën, ne do të vinim pas teje, e tash jo. Zoti xh. sh. shpalli se engjëjt, pejgamberët nuk bëjnë gjë tjetër vetëm se zbatojnë urdhërin e Tij, e ai që është armik i tyre, është armik i Zotit.



**106. Ne nuk abrogojmë *(pezullojmë)* asnjë nga argumentet tona, apo ta hedhim në harresë e të mos sjellim edhe më të dobishëm se ai, ose të ngjashëm me te. A nuk e ke ditur se Allahu është i plotfuqishëm për çdo send?**

**107. A nuk e ke ditur se vetëm Allahut i takon sundimi i qiejve e i tokës, dhe se pos Allahut nuk keni as mbrojtës as ndihmëtar.**

**108. A doni të pyetni të dërguarin tuaj sikurse u pyet më parë Musai. Ai që e ndërron besimin me mosbesim, ai tanimë e ka humbur rrugën e drejtë.**

**109. Shumë ithtarë të librit *(jehudi, krishterë)*, edhe pasiqë iu është bërë e qartë e vërteta, nga vetë zilia e tyre personale dëshiruan që pas besimit tuaj t'iu kthejnë në mosbesimtarë, pra ju lini dhe largohuni prej tyre derisa Allahu ta sjellë urdhërin e vet. Allahu ka mundësi për çdo send.**

**110. Kryeni faljen *(namazin)* dhe jepne zeqatin, e çfarëdo të mirë që e përgatitni për veten tuaj, atë e gjeni tek Allahu. S'ka dyshim se Allahu përcjell çdo veprim tuajin.**

**111. Ata edhe thanë: "Kurrsesi nuk ka për të hyrë kush në xhennet, përveç atij që është jehudi ose i krishterë! Ato janë fantazi të tyre! Thuaju: "Sillni argumentin tuaj *(çka thoni)* po qe se jeni të drejtë?**

**112. Nuk është ashtu *(si thonë ata)*, po ai që i është dorëzuar Allahut dhe është bamirës, ai e ka shpërblimin e vet te Zoti i tij, për ata nuk ka frikë, as nuk kanë pse të mërziten.**

---

Paria fetare e jehudive hodhi pas shpine edhe librin e vet, i cili fliste për Muhammedin. Ata u dhanë pas mësimeve të magjisë, për të cilën thonin se Sulejmani a.s. e praktikoi dhe sundoi me te. Kjo ishte shpifje kundër pejgamberit të Zotit, Sulejmanit. Magjinë ua mësonin masës dy njerëz, ose dy engjëj shumë të devotshëm, e për shkak se atëherë në Babilon, në Irak ishte përhapur shumë magjia sa që për magjistarët, njerëzit mendonin se janë pejgamberë. E për t'u dalluar pejgamberi prej magjistarit, Zoti i porositi ata të dy t'u mësojnë njerëzve e të dinë se si është magjia. Nëse mungon vullneti i Zotit magjia nuk ka kurrfarë efekti, andaj nuk duhet besuar në efektin e saj. Magjia nuk është ndonjë qenësi reale, ndonjë e vërtetë ekzistenciale, ajo është vetëm një trik mashtrimi.

**113. Jehuditë thanë se të krishterët nuk janë të mbështetur në asgjë *(nuk kanë fé të vërtetë)*. Edhe të krishterët thanë se jehuditë nuk janë të mbështetur në asgjë, e duke qenë se ata të dy palët e lexojnë librin. Po kështu si thëniet e tyre, thanë edhe ata që nuk dinin *(idhujtarët për Muhammedin)*. Po në ditën e gjykimit për atë që ata nuk pajtoheshin, Allahu gjykon ndërmjet tyre.**

**114. E kush mundet të jetë më mizor se ai që në xhamitë e Allahut pengon të përmendet emri i Tij *(të bëhet ibadet)* dhe përpiqet për shkatërrimin e tyre. Atyre ndryshe nuk u takoi të hyjnë vetë në to, vetëm duke qenë respektues *(të tyre e jo rrënues)*. Ata në këtë jetë kanë nënçmim e në botën tjetër dënim të madh.**

**115. Të Allahut janë edhe *(anët nga)* lindja edhe perëndimi, dhe kahdo që të ktheheni, aty është anë e Allahut. Vërtetë, Allahu është i gjerë *(në bujari)* e i dijshëm***

**116. Ata *(ithtarët e librit)* thanë: "Allahu ka fëmijë"!? I pastër është Ai nga kjo e metë! E Tij është gjithçka në qiej e në tokë, gjithçka i është nënshtruar Atij.**

**117. Ai është shpikës i qiejve e i tokës *(pa kurrfarë modeli të mëparshëm)* e kur dëshiron diçka, ai vetëm i thotë: "Bëhu!" në atë moment bëhet.**

**118. E ata që nuk dinë *(kurejshitët politeistë)* thanë: "Përse të mos na flasë neve Allahu, ose të na vijë ndonjë argument!" Po kështu, thëniet e tyre në mënyrë të njëjtë i patën përsëritur edhe ata që ishin para tyre. Të njëjta janë zemrat e tyre. Ne tanimë sqarruam argumentet për një popull që dëshiron të bindet.**



**119. Ne të dërguam ty me të vërtetën *(me Kur'anin)*, përgëzues dhe qortues, e ti nuk je përgjegjës për banuesit e xhehenemit.**

* **"Raina"** ishte fjalë, që shokët e Pejgamberit e shprehnin kur ai i mësonte, pra me te i thonin: përcillna, pritna deri ta mësojmë etj. Mirëpo, edhe jehuditë e kishin një fjalë të gjuhës së tyre ebreje po të asaj forme, por me përmbajtje fyese, dhe me qëllim të caktuar e përdornin pranë Pejgamberit, andaj Zoti i urdhëreoi besimtarët që në vend të saj të përdorin fjalën "Undhurna".

Abrogimi ose pezullimi i një dispozite me një tjetër quhet: „Nes'hun". Shumica dërmuese e dijetarëve islamë janë të mendimit se në Kur'an ka abrogim të dispozitave, të citateve. Disa të tjerë nuk pranojnë mundësinë e pezullimit të ndonjë dispozite a teksti të Kur'anit, e mendojnë se fjala është për pezullimin e dispozitave në shpalljet e mëparshme.

Myslimanët porositen që të mos bëjnë shumë pyetje, e të kërkojnë tepër sqarime, sepse populli i Musait pat shkuar aq larg duke bërë kërkesë pas kërkese derisa haptazi kërkuan ta shohin Zotin, andaj u dënuan. Prandaj Zoti i thotë Muhammedit dhe besimtarëve se ata i mundon zilia për besimin tuaj, andaj largohuni njëherë prej tyre, kryeni detyrat fetare, e Zoti do të shpallë më vonë urdhërin e vet rreth tyre.

Ithtarët e librit nuk donin të pranojnë ndonjë pejgamber a shpallje tjetër pos të vetën. Prandaj ata të tjerët i mendonin të pafé dhe të pa xhennet. E Kur'ani sqaron se xhenneti dhe mëshira e Zotit është për besimtarët e drejtë e të sinqert që iu kanë bindur mësimeve të Tij, është për myslimanët.

Herë romakët, e herë persianët e rrënonin xhaminë Aksa në Jerusalem. Ashtu bënin edhe idhujtarët mekas duke mos lejuar njerëzit të shkojnë e ta vizitojnë Qaben. Ata nuk e lejuan as Pejgamberin me shokët e vet që ta vizitojnë Qaben në vitin e gjashtë hixhrije. Ata e poshtëruan veten në këtë dynja, e në ahiret i pret dënim i madh, kurse besimtarët e kanë lehtë, ata mund të falen e të luten kudo qoftë, sepse Allahu i ka lejuar t'i kthehen cilësdo anë kur janë të penguar t'i kthehen kibles, ose nuk dinë se kah është ajo.



**120. As jehuditë, e as krishterët kurrë nuk do të jenë të kënaqur me ty deri që të pasosh fenë e tyre. Thuaju: "Udhëzimi i Allahut është udhëzim i drejtë. E nëse pasiqë të ka ardhur ty e vërteta shkon pas mendimeve të tyre, nuk ka kush të ndihmojë e as të mbrojë nga Allahu.**

**121. Atyre, të cilëve u dhamë librin dhe të cilët e lexojnë drejtë ashtu si është, ata e besojnë atë *(Kur'anin)*. E ata që e mohojnë atë, të tillët janë ata që dështuan *(në dynja e në ahiret)*.**

**122. O bijtë e israilit, kujtoni të mirat e Mia që ua dhurova, që ju dallova mbi njerëzit tjerë *(të asaj kohe)*.**

**123. Dhe ruajuni një ditë kur askush nuk do të mund ta ndihmojë tjetrin për asnjë send, nuk pranohet prej askujt kompensim, nuk do t'i bëjë dobi askujt ndonjë ndërmjetësim dhe as që do të ndihmohen *(mëkatarët)*.***

**124. Përkujto *(O i dërguar)* kur Zoti i vet, Ibrahimin e provoi me disa obligime, e ai i përmbushi ato, e Ai i tha: "Unë po të bëj ty prijës *(imam)* të njerëzimit!" Ai tha: "*(bën o Zot)* Edhe nga pasardhësit e mi!" *(Zoti)* Tha: "Mirësinë Time nuk mund ta gëzojnë mizorët!"**

**125. Dhe kur shtëpinë *(Qaben)* e bëmë vendkthimi dhe vendsigurie për njerëzit, *(u thamë)* Vendin ku qëndroi Ibrahimi pranonie për vendfaljeje! Ibrahimin dhe Ismailin i urdhëruam: ju të dy pastrone shtëpinë Time për vizituesit, për ata që qëndrojnë aty dhe për ata që falen aty.**

**126. Dhe kur Ibrahimi tha: "Zoti im, bëne këtë një qytet sigurie dhe banorët e tij, që besuan Allahun dhe jetën tjetër, furnizoj me lloje të frutave!" Ai *(Allahu)* tha: "*(e furnizoj)* Edhe atij që nuk besoi do t'ia mundësojë shfrytëzimin e frutave për një kohë të shkurtër, e pastaj do ta shtyejë në dënimin e zjarrit, e sa përfundim i shëmtuar është ai.**

---

* Në një hadithi kudsij, të cilin e shënon Buhariu, Zoti xh. sh. ka thënë "Njeriu trilloi gënjeshtra dhe fyerje ndaj Meje. Trilloi gënjeshtër kur tha se Unë nuk kam fuqi ta ringjallë atë, e bëri fyerje kur për Mua tha se kam fëmijë". Natyralistët - tabiijjun - dehrijjun nuk besuan ringjalljen, kurse idhujtarët për engjëj thanë se janë bija të Zotit, jehuditë, për Uzejrin thanë djalë, e krishterët për Isain thanë se është djalë i Zotit.

"**Bedië**" është shpikës, zanafillës i një sendi pa ndonjë model të mëparshëm. Zoti, pra, është shpikës i tillë i çdo sendi. Ndonjë shpikje, ndonjë risi në fé, në ibadet ose dispozitat e saj që nuk ka mbështetje në ndonjë themel islam, është e përbuzur, e mallkuar. Nëse ka mbështetje në themelet islame, atëherë është e lavdishme.

Ata që nga zilia dhe mendjemadhësia nuk deshën ta pranojnë Kur'anin, duke kërkuar ndonjë argument tjetër, vepruan ashtu sikurse kishin vepruar edhe disa popuj më heret. Muhammedit i thuhet: zbatoje detyrën tënde sipas Kur'anit. Ti nuk je përgjegjës për ta pse ata nuk besojnë, e ata do të digjen në zjarr. Ata nuk janë të kënaqur me ty, vetëm nëse shkon pas idesë së tyre.

Ata ithtarë të librit që besnikërisht iu përmbajtën mësimeve të librit të tyre, ata e pranuan Kur'anin si shpallje e Zotit. Në ditën e kijametit, çdo kush do të jetë i preokupuar me punët e veta, andaj nuk duhet pritur ndihmë nga të tjerët, pos Zotit xh. sh.



127. Edhe kur Ibrahimi dhe Ismaili, duke i ngritur themelet e shtëpisë *(Qabes - luteshin)*: "Zoti ynë, pranoje prej nesh, se me të vërtetë Ti je që dëgjon dhe di!"

128. Zoti ynë, bëna neve dyve besimtarë të sinqert ndaj Teje dhe nga pasardhësit tanë njerëz të bindur ndaj Teje, na i mëso rregullat e ibadetit *(adhurimit)* tanë dhe falna neve, vërtetë Ti je që falë shumë, je mëshirues!"

129. Zoti ynë, dërgo ndër ta, nga gjiu i tyre të dërguar që t'u lexojë atyre ajetet Tua, t'u mësojë atyre librin dhe urtësinë, e t'i pastrojë *(prej ndytësisë së idhujtarisë* ata. S'ka dyshim te Ti je ngadhënjyesi, i dijshmi.

130. E kush largohet prej fesë së Ibrahimit përveç atij që poshtëron vetveten. Ne atë e bëmë të zgjedhur në këtë botë, kurse në botën tjetër ai është njëri prej të lartëve.

131. Kur Zoti i vet atij i tha: "Dorëzohu"! Ai tha: "Iu kam dorëzuar Zotit të gjithësisë"!

132. E Ibrahimi i porositi bijtë e tij me këtë *(fê)*, e edhe Jakubi. *(u thanë)* "O bijtë e mi, Allahu ua zgjodhi fenë *(islame)* juve, pra mos vdisni ndryshe, por vetëm duke qenë myslimanë!"

133. A ishit ju *(ithtarë të librit)* dëshmitarë kur Jakubit iu afrua vdekja, e ai bijve të vet u tha: "Çka do të adhuroni pas meje"? Ata thanë: "Do të adhurojmë Zotin tënd, dhe Zotin e prindërve tuaj: Ibrahimit, Ismailit, Is-hakut, një të vetmin Zot dhe ne, vetëm Atij i jemi dorëzuar!"

134. Ai ishte një popull që kaloi, atij i takoi ajo që fitoi, e juve u takon ajo që fituat, prandaj ju nuk jeni përgjegjës për atë që vepruan ata.*

---

* Zoti e provoi Ibrahimin me obligimet që po shënohen në vazhdim, të cilat ai i plotësoi. Zoti e bëri Ibrahimin shembëlltyrë të njerëzve që vinë pas tij, andaj është i pranishëm ndër të gjithë popujt. Atij dhe birit të tij, Ismailit i takoi ndërtimi i Qabes që është vend në ç'drejtim kthehen të gjithë besimtarët e drejtë, vend sigurie, pse në afërsi të saj lufta gjithnjë ka qenë e ndaluar dhe pasiqë ata e pastruan prej besimeve të kota, e lutën Zotin ta furnizojë atë vend shkretëtirë me fruta të ndryshme, e lutën besimtarët, por Zoti u tha se në këtë botë nuk bëj dallim, furnizoj edhe ata jo besimtarë, por ata në botën tjetër i hodhi në zjarr. Duke ndërtuar Qaben e lutnin Zotit t'ua pranojë atë vepër, t'i udhëzojë në rrugë të drejtë ata dhe pasardhësit e tyre. U lutën që të dërgojë pejamber prej tyre për ta udhëhequr popullin. Kur erdhi Muhammedi pejgamber, tha: "Unë jam fryt i lutjes së Ibrahimit".



**135. Ata** ***(ithtarët e librit)*** **thanë: "Bëhuni jehudi ose të krishterë, e gjeni rrugën e drejtë"! Thuaj: "Jo,** ***(asnjërën)*** **por fenë e drejtë të Ibrahimit që ai nuk ishte nga idhujtarët.**

**136. Ju** ***(besimtarë)*** **thuani: "Ne i besuam Allahut, atë që na u shpall neve, atë që iu shpall Ibrahimit, Ismailit, Is-hakut, Jakubit dhe pasardhësve** ***(të Jakubit që ishin të ndarë në dymbëdhjetë kabile)*****, atë që i është dhënë Musait, Isait dhe atë që iu është dhënë nga Zoti i tyre pejgamberëve, ne nuk bëjmë dallim në asnjërin prej tyre dhe ne vetëm atij i jemi bindur.**

**137. Në qoftë se ata besuan ashtu siç besuat ju, ata vërtet kanë gjetur rrugën e drejtë, e nëse refuzojnë, atëherë ata janë kundërshtarë** ***(opozitë)*****, po ty** ***(Muhammed)*** **kundër tyre do të mjaftojë Allahu. Ai është dëgjuesi, i dijshmi.**

**138.** ***(kjo fé jona është)*** **Ngjyrosje e Allahut, e kush ngjyros** ***(me fé)*** **më mirë se Allahu. Ne vetëm atë e adhurojmë.**

**139. Thuaj: "A doni të grindeni me ne për Allahun, e Ai është Zoti ynë dhe Zoti juaj dhe ne kemi veprat** ***(shpërblimin e veprave)*** **tona, e ju keni veprat tuaja. Por ne jemi** ***(besimtarë)*** **të sinqert ndaj Tij.**

**140. A pretendoni se Ibrahimi, Ismaili, Is-haku, Jakubi dhe pasardhësit kanë qenë jehudi ose të krishterë? Thuaj: "A e dini ju më mirë apo Allahu? Kush është më mizor se ai, që e ka dëshminë e Allahut pranë veti dhe e fshehë. Allahu nuk është i panjoftuar me veprimet tuaja".**

**141. Ai ishte një popull që shkoi, të cilit i takoi ajo që fitoi, e juve u takon ajo që fituat, prandaj ju nuk jeni përgjegjës për atë që ata vepruan.**

---

Ibrahimi ishte pejgamber i dalluar, i cili sinqerisht iu dorëzua Zotit. Ai porositi pasardhësit e vet t'i përmbahen vetëm fesë, të cilën e zgjodhi Zoti, fesë islame. Ashtu bënë edhe pasardhësit e tij, si Jakubi që i porositi bijtë e vet për të njëjten fé.

E derisa Muhammedi ishte pasardhës i Ibrahimit, porositi mësimet që i praktikoi Ibrahimi. Ai ndoqi fenë e Ibrahimit, refuzimi i arabëve idhujtarë që edhe ata rridhnin prej birit të Ibrahimit, refuzimi i jehudive që edhe ata rridhnin nga biri tjetër Is-haku dhe i të gjithë atyre që thonin se pasojnë fenë e Ibrahimit, nuk ishte i drejtë, por ishte një kokëfortësi dhe zili kundër Muhammedit dhe Kur'anit, pa pasur kurrnjë fakt tjetër për kundërshtim.



**142. Disa mendjelehtë nga njerëzit do të thonë: "Çka i ktheu ata *(myslimanët)* prej kibles *(drejtimit)* në të cilin ishin ata *(Kudsi)*? Thuaj: "Të Allahut janë lindja dhe perëndimi, Ai e vë në rrugën e drejtë atë që do".**

**143. Dhe ashtu *(sikur u udhëzuam në fenë islame)* Ne u bëmë juve një popull të drejtë *(një mes të zgjedhur)* për të qenë ju dëshmitarë *(në ditën e gjykimit)* ndaj njerëzve, dhe për të qenë i dërguari dëshmitar ndaj jush. E kiblen nga e cila ti u drejtove nuk e bëmë për tjetër, vetëm se për të provuar atë që shkon pas të dërguarit, nga ai që kthehet prapa, ndonëse kjo ka qenë vështirë *(për disa)*, por jo edhe për ata që Allahu i drejtoi. Allahu nuk është që t'ua humbë besimin tuaj. S'ka dyshim se Allahu është shumë i butë dhe mëshirues ndaj njerëzve.**

**144. Ne shumë herë po shohim kthimin e fytyrës tënde kah qielli, e Ne gjithqysh do të drejtojmë ty në drejtim të një kibleje *(Qabja)* që ti e do atë. Pra kthehu anës së xhamisë së shenjtë *(Qabes)*, dhe kudo që të jeni *(o besimtarë)* kthehuni kah ajo anë. E atyre që u është dhurruar libri, ata e dinë sigurisht se kjo *(kthesë)* është e vërtetë nga Zoti i tyre. E Allahut nuk mund t'i fshihet ajo që veprojnë ata.**

**145. Po edhe sikur t'u sillshe ti çdo lloj argumenti atyre që u është dhënë libri, ata nuk pasojnë kiblen tënde, e as ti nuk do të pasosh kiblen e tyre, po asnjëra palë nuk do ta pasojë kiblen e tjetrës. E pas dijes, e cila të ka ardhur, po e zëmë se ishe vënë pas dëshirave të tyre, atëherë ti do të ishe mizor.***

* **"Ehli kitab"** - ithtarë të librit, janë jehuditë dhe të krishterët, ngase Musai pati shpalljen e Zotit, Tevratin që quhet: **"Dhjata e Vjetër"** ose: **"El Ahdu el kadim"**, e Isai Inxhilin, **"Dhjata e Re"** ose "El Ahdu el xhedid".

Kur'ani mposht të gjitha pretendimet e jehudive e të tjerëve se ndjekin fenë e Ibrahimit, pse feja e tij ishte Islame. Myslimanët janë të obliguar t'u besojnë të gjithë pejgamberëve që i dërgoi Zoti, qofshin beni israilë ose të tjerë, andaj feja e myslimanëve është fé me karakter unik ndaj të gjitha shpalljeve dhe ndaj të gjithë pejgamberëve. Është pra fé e natyrshme për çdo njeri, është stoli me të cilën Zoti pajisi çdo shpirt, është ngjyrë e pastër me të cilën Zoti i pastroi njerëzit, e jo vënie e njeriut në ujë, ose lyerje me vaj në shenjë pastrimi e që quhet kryqëzim.

Zoti është i të gjithëve, e jo vetëm i një populli. Ai dërgoi pejgamberë nga të gjithë njerëzit, e jo vetëm prej një kombi, andaj nuk duhet polemizuar rreth Tij.



**146. Atyre që u kemi dhënë librin, ata e njohin ate *(Muhammedin)* siç i njohin bijtë e vet, e një grup prej tyre edhe pse e dinë këtë, janë duke fshehur të vërtetën.**

**147. E vërteta është nga Zoti yt, pra kurrsesi mos u bën nga ata që dyshojnë.**

**148. Secili *(popull)* ka një anë, të cilës ai i kthehet, ju shpejtoni kah punët e mbara, kudo që të jeni Allahu ka për t'ju tubuar të gjithëve, Allahu ka fuqi për çdo send.**

**149. Kahdo që të shkosh ktheje fytyrën tënde kah ana e xhamisë së shenjtë, kjo është e vërtetë nga Zoti yt. Allahu përcjel gjithçka veproni ju.**

**150. Dhe kahdo që të dalësh, ktheje fytyrën tënde kah ana e xhamisë së shenjtë *(Qabja)* dhe kudo që të gjendeni ktheni fytyrat tuaja kah ana e saj, ashtuqë njerëzit mos të kenë argument kundër jush, përveç atyre që janë mizorë nga ata *(që nga inati nuk pranojnë kurrfarë fakti)*, por mos ia keni frikën atyre, frikësohuni prej Meje *(e bëra këtë)* që të gjeni rrugën e drejtë dhe që të plotësojë mirësinë Time ndaj jush.**

**151. *(sikurse plotësova mirësinë Time ndaj jush)* Ashtu siç dërguam nga gjiu i juaj të dërguar t'u lexojë ajetet Tona, t'ju pastrojë, e t'ju mësojë librin dhe traditën, e edhe t'ju mësojë atë që nuk e dinit.**

**152. Pra ju më kujtoni Mua *(me adhurime)*, Unë ju kujtoj juve *(me shpërblim)*. Më falënderoni e mos më mohoni.**

**153. O ju që keni besuar, kërkoni ndihmë me durim e me të falur, se vërtetë Allahu është me durimtarët.**

---

"**Kible**" i thuhet anës kah e cila orientohet dikush, e këtu është fjala për orientimin e atij që falet. Pasiqë shkoi Pejgamberi në Medinë nja 16-17 muaj u fal kah Bejtul Mukaddesi, xhamia në Jerusalem, sepse Qabja, përveç që ishte në duart e idhujtarëve, ishte e mbushur me plot idhuj, megjithqë dëshira e Muhammedit ishte të kthehet drejt Qabes.

Para se të urdhërohet Muhammedi dhe myslimanët që gjatë faljes së namazit të kthehen kah Qabja, Kur'ani paralajmëron se disa të marrë do të përgojojnë këtë çështje, dhe me të vërtetë u vërtetuan parashikimet e Kur'anit, sepse disa përgojues u përpoqën të mbjellin dyshim ndër besimtarë për ata njerëz që ishin falur kah Kudsi dhe kishin vdekur pa u kthyer kah Qabja, se çka do të bëhet me besimin dhe faljen e tyre? Zoti shpalli në Kur'an se nuk u humb as besimin as namazin e tyre.

Pejgamberi dhe myslimanët u gëzuan shumë, kur pasoj urdhëri i Zotit që të kthehen kah Qabja, pse ishte edhe një paralajmërim e ajo do të kalojë me vonë në duart e myslimanëve siç edhe ngjau.

Ndryshimi i kibles ishte edhe një sprovë me anën e së cilës do të dalloheshin besimtarët e sinqert e të vendosur nga ata të luhatshmit, duke u pastruar radhët e tyre nga të dyshimtit, pra ashtu edhe ngjau. Muhammedit i thuhet që të mos brengoset për përgojimet rreth kibles, sepse jehuditë dhe krishterët, përveç që nuk do të kthehen kah kibla e myslimanëve, ata nuk do të kthehen as kah kibla e njëri-tjetrit.



**154. E për ata që u mbytën në rrugën e Allahut mos thoni:"Janë të vdekur", Jo, ata janë të gjallë, por ju nuk kuptoni** *(gjallërinë e tyre).*

**155. Ne do t'ju sprovojmë me ndonjë frikë, me uri, me ndonjë humbje nga pasuria e nga jeta e edhe nga frytet, po ti jepju myzhde durimtarëve.**

**156. Të cilët, kur i godet ndonjë e pakëndshme thonë: "Ne jemi të Allahut dhe ne vetëm tek Ai kthehemi!"**

**157. Të tillët janë që te Zoti i tyre kanë bekime e mëshirë dhe të tillët janë ata të udhëzuarit në rrugën e drejtë.***

**158. "Safa" dhe "Merve" janë nga shenjat** *(për adhurim)* **e Allahut, e kush e mësyen shtëpinë për haxh** *(Qaben për haxh)* **ose për umre** *(vizitë jashtë kohës së haxhit)*, **nuk është mëkat për te t'i vizitojë ato dyja** *(të ece në ato dy vende)*. **E kush bën ndonjë të mirë nga vullneti** *(jo obliguese)*, **s'ka dyshim se Allahu është shpërblyes i gjithdijshëm.**

**159. Ata, të cilët fshehin argumentet dhe faktet që Ne i shpallëm, e pasi që ato ua sqaruam njerëzve në librin, të tillët i mallkon Allahu, i mallkojnë edhe ata që mallkojnë.**

**160. Përveç atyre që pendohen, që përmirësohen dhe që u shpjegojnë njerëzve** *(të vërtetën)*, **të tillëve ua pranoj pendimin, se Unë pranoj shumë pendimin, jam mëshirues.**

**161. Ata, të cilët mohuan dhe vdiqën si pabesimtarë, kundër tyre është mallkimi i Allahut, i engjëjve dhe i të gjithë njerëzve.**

**162. Ata përgjithmonë janë aty** *(në zjarr)*, **as nuk u lehtësohet dënimi, as nuk u jepet afat.**

**163. Zoti juaj** *(që meriton adhurim)* **është një, Allahu, nuk ka zot pos Atij që është mëshirëplotë, gjithnjë mëshiron.**

---

* Pejgamberët, që ishin para Muhammedit si Musai e Isai kishin lajmëruar për ardhjen e Muhammedit, por disa prijës fetarë, edhe pse e dinin e fshehen këtë të vërtetë.

Çështja e kibles ishte një nga çështjet e para që pësoi ndryshim në dispozitat e sheriatit islam, andaj, përsëritet urdhëri për kthim kah ajo. Të gjithë myslimanët kanë një kible dhe të gjithë, kudo që të gjenden, gjatë lutjeve i kthehen asaj. Derisa të gjithë janë të koncentruar në një pikë, në një kible, është rreptësisht e ndaluar që një ithtari të kibles t'i thuhet pabesimtarë, kafir.

Namazi dhe durimi janë faktorë kryesorë, që e ndihmojnë njeriun në zgjidhje të çdo problemi, pse në to kujtohet fuqia dhe mëshira e Zotit.

Dëshmorët, shehidët në rrugën e Zotit, nuk e përjetojnë distancën në varreza sikurse e përjetojnë të tjerët deri në ringjallje, ata ia fillojnë menjëherë jetës së botës tjetër. Për jetën e tyre ne nuk jemi të njohur, atë e di vetëm Zoti, sepse ata janë të gjallë te Zoti. Është gabim të mendosh se trupi i tyre nuk prishet, janë të gjallë edhe me trup, sepse Zoti thotë janë të gjallë te Zoti, e jo te ne.

إِنَّ فِي خَلْقِ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضِ وَٱخْتِلَٰفِ ٱلَّيْلِ وَٱلنَّهَارِ
وَٱلْفُلْكِ ٱلَّتِي تَجْرِي فِي ٱلْبَحْرِ بِمَا يَنفَعُ ٱلنَّاسَ وَمَآ أَنزَلَ ٱللَّهُ
مِنَ ٱلسَّمَآءِ مِن مَّآءٍ فَأَحْيَا بِهِ ٱلْأَرْضَ بَعْدَ مَوْتِهَا وَبَثَّ فِيهَا
مِن كُلِّ دَآبَّةٍ وَتَصْرِيفِ ٱلرِّيَٰحِ وَٱلسَّحَابِ ٱلْمُسَخَّرِ
بَيْنَ ٱلسَّمَآءِ وَٱلْأَرْضِ لَءَايَٰتٍ لِّقَوْمٍ يَعْقِلُونَ ﴿١٦٤﴾ وَمِنَ
ٱلنَّاسِ مَن يَتَّخِذُ مِن دُونِ ٱللَّهِ أَندَادًا يُحِبُّونَهُمْ كَحُبِّ ٱللَّهِ
وَٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓا۟ أَشَدُّ حُبًّا لِّلَّهِ وَلَوْ يَرَى ٱلَّذِينَ ظَلَمُوٓا۟ إِذْ يَرَوْنَ
ٱلْعَذَابَ أَنَّ ٱلْقُوَّةَ لِلَّهِ جَمِيعًا وَأَنَّ ٱللَّهَ شَدِيدُ ٱلْعَذَابِ ﴿١٦٥﴾
إِذْ تَبَرَّأَ ٱلَّذِينَ ٱتُّبِعُوا۟ مِنَ ٱلَّذِينَ ٱتَّبَعُوا۟ وَرَأَوُا۟ ٱلْعَذَابَ
وَتَقَطَّعَتْ بِهِمُ ٱلْأَسْبَابُ ﴿١٦٦﴾ وَقَالَ ٱلَّذِينَ ٱتَّبَعُوا۟ لَوْ أَنَّ
لَنَا كَرَّةً فَنَتَبَرَّأَ مِنْهُمْ كَمَا تَبَرَّءُوا۟ مِنَّا كَذَٰلِكَ يُرِيهِمُ ٱللَّهُ
أَعْمَٰلَهُمْ حَسَرَٰتٍ عَلَيْهِمْ وَمَا هُم بِخَٰرِجِينَ مِنَ ٱلنَّارِ ﴿١٦٧﴾
يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّاسُ كُلُوا۟ مِمَّا فِي ٱلْأَرْضِ حَلَٰلًا طَيِّبًا وَلَا تَتَّبِعُوا۟
خُطُوَٰتِ ٱلشَّيْطَٰنِ إِنَّهُۥ لَكُمْ عَدُوٌّ مُّبِينٌ ﴿١٦٨﴾ إِنَّمَا يَأْمُرُكُم
بِٱلسُّوٓءِ وَٱلْفَحْشَآءِ وَأَن تَقُولُوا۟ عَلَى ٱللَّهِ مَا لَا تَعْلَمُونَ ﴿١٦٩﴾



**164. Është fakt se në krijimin e qiejve e të tokës, në ndërrimin e natës e të ditës, të anijes që lundron në det që u sjell dobi njerëzve, në atë shi që e lëshon Allahu prej së larti e me te ngjall tokën pas vdekjes së saj dhe përhapë në te nga çdo lloj gjallese, në qarkullimin e erërave dhe reve të nënshtruara mes qiellit e tokës,** *(në të gjitha këto)*, **për një popull që ka mend ka argumente.**

**165. E nga njerëzit ka asish që në vend të Allahut besojnë idhujt, që i duan** *(i madhërojnë)* **ata, sikur** *(që besimtarët e vërtetë e duan)* **Allahun, po dashuria e atyre që besuan Allahun është shumë më e fortë. E sikur të dinin ata që bënë mizori se kur do ta shohin dënimin** *(në botën tjetër)*, **do të binden se e tërë fuqia i takon vetëm Allahut** *(e jo idhujve)* **dhe se Allahu është ndëshkues i rreptë.**

**166. Dhe** *(sikur të shihnin)* **kur do të largohen ata që u prinin prej atyre që i ndiqnin** *(paria largohet prej atyre që u shkuan pas)*, **e të gjithë e shohin dënimin dhe këputen lidhjet e tyre.**

**167. E ata, të cilët u patën shkuar pas do të thonë: "Ah, sikur të na lejohej një kthim** *(në dynja)* **e të largohemi prej tyre** *(prijësve)* **siç u larguan ata tash prej nesh!" Kështu Allahu do t'ju paraqesë veprat që janë dëshprim për ta, e ata nuk kanë të dalë prej zjarrit.**

**168. O ju njerëz, hani nga ajo që është në tokë e që është e lejuar dhe e mirë, e mos shkoni hapave të djallit se ai është armik i hapët i juaji.**

**169. Ai ju urdhëron vetëm me të këqia e turpësi, dhe ju shtyen të thoni për Allahun atë që nuk e dini.**

---

Për sabërlinjt e kemi edhe hadithin e Pejgamberit: "Kur ndonjë prindi i vdes evladi, Allahu u thotë melekëve: a ia morët shpirtin e fëmijës të robit Tim? Ata thonë: po. Ai thotë: a ia morët pemën e zemrës? Ata thonë, po. Ai thotë: e çka tha ai robi Im? Ata thonë: të falënderoi dhe tha se edhe ne do të vdesim e do të shkojmë te Zoti! Ai thotë: Ndërtoni për te një shtëpi në xhennet dhe vënia emrin "Shtëpia e lavdërimit!" **(Ahmed, Tirmidhi).**



**170. E kur u thuhet atyre *(idhujtarëve)*: "Pranoni atë që Allahu e shpalli!" Ata thonë: "Jo, ne ndjekim atë rrugë në të cilën i gjetëm prindërit tanë!" Edhe sikur prindërit e tyre të mos kenë kuptuar asgjë dhe të mos jenë udhëzuar në rrugën e drejtë *(ata do t'i pasonin)*?***

**171. Shembulli i *(i thirrësit të)* atyre që nuk besuan është sikurse i atij *(bariut)* që u lëshon britmë atyre *(bagëtive)* që nuk dëgjojnë tjetër vetëm se britmë e zë *(e nuk kuptojnë)*. Ata janë të shurdhër, memecë e të verbër, ata nuk kuptojnë.**

**172. O ju që besuat, hani nga të mirat që u kemi dhënë dhe falënderoni Allahun, nëse jeni që vetëm Atë e adhuroni.**

**173. *(Allahu)* Ua ndaloi juve vetëm të ngordhtën, gjakun, mishin e derrit dhe atë që therret *(ngritet zëri me te)* jo në emër të Allahut. E kush shtrëgohet *(të haje nga këto)* duke mos pasur për qëllim shijën dhe duke mos tepruar, për të nuk është mëkat. Vërtet Allahu falë, është mëshirues.**

**174. Ata që fshehin nga libri atë që shpalli Allahu dhe për te fitojnë shumë të paktë, ata në barqet e tyre fusin vetëm zjarr. Atyre Allahu nuk do t'u flasë në ditën e gjykimit dhe as nuk i shfajson ata, por për ta pason dënim i rëndë e i padurueshëm.**

**175. Ata janë që në vend të udhëzimit e morën humbjen dhe dënimin në vend të shpëtimit. Sa të durueshëm qenkan ata ndaj zjarrit?**

**176. Atë *(dënim)* për shkak se Allahu e zbriti librin *(Tevratin)*, me sqarim të drejtë, e ata që bënë ndryshime në librin, janë në një përçarje të largët nga e vërteta.**

---

* **Safa** dhe **Merve** janë emra të dy brigjeve afër Qabes. Në Safa kishte qenë një statujë që quhej "Asaf" e në Merve një që quhej "Nailetun". Kur idhujtarët i vizitonin, u prekshin për to. Myslimanët pasi e çliruan Mekën dhe Qabën nuk deshën t'i vizitojnë, duke u frikësuar se po madhërojnë diçka që adhurruan edhe idhujtarët. Pasi që i hoqën ato statuje, u këshilluan që t'i vizitojnë ato dy birigje. Tash haxhinjt ecin ndërmjet atyre dy brigjeve dhe ajo ecje quhet "**sa'jun**", dhe është obligim.

Ata të cilët fshehin argumentet e Zotit, nuk besojnë vetë dhe nuk i lënë as të tjerët ta njohin të vërteteën e të besojnë, ata janë të përzënë prej mëshirës së Zotit, vetëm nëse pendohen shpjegojnë haptazi atë që kanë fshehur dhe bëjnë punë të mira, atëherë Zoti ua falë, e nëse vdesin si pabesimtarë, ata kurrë nuk kanë shpëtim.



**177. Nuk është tërë e mira** *(e kufizuar)* **të ktheni fytyrat tuaja kah lindja ose perëndimi, por mirë si e vërtetë është ajo e atij që i beson Allahut, ditës së gjykimit, engjëjve, librit, pejgamberëve dhe pasurinë që e do, ua jep të afërmëve, bonjakëve, të varfërve, udhëtarëve, lypësve dhe për lirimin e robërve, dhe ai që e fal namazin, e jep zeqatin, dhe ata që kur premtojnë e zbatojnë, dhe të durueshmit në skamje, në sëmundje dhe në flakën e luftës. Të tillët janë ata të sinqertit dhe të tillët janë ata të devotshmit.**

**178. O ju që besuat, u është bërë obligim gjurmimi për dënim për mbytje: i liri për të lirin, robi për robin, femra për femrën. Kurse atij që i falet diçka nga vëllau i vet atëherë ajo le të përcillët** *(e atij që fal)* **kuptueshëm dhe shpagimi** *(nga dorasi))* **atij le t'i bëhet me të mirë. Kjo është një lehtësim dhe mëshirë prej Zotit tuaj. E kush tejkalon pas këtij** *(pajtimi)*, **ai ka një dënim të idhët.**

**179. O ju të zotët e mendjes, kjo masë e dënimit është jetë për ju, ashtu që të ruheni** *(nga mbytja e njëri-tjetrit)*.

**180. Kur ndonjërit prej jush i është afruar vdekja, nëse lë pasuri pas vete, testamenti** *(vasijeti)* **për prindërit dhe për të afërmit u është bërë juve obligim, por ashtu siç është drejtë. Për ata që janë të devotshëm kjo është detyrë që lypet kryer.**

**181. Kush bën ndryshimin e tij pasi që ta ketë dëgjuar** *(ditur)* **atë, mëkati për te u takon atyre që ndryshojnë. Allahu dëgjon dhe di.**

---

Zoti sjell fakte të qarta për ata që kanë mendim të shëndoshë, siç është e tërë gjithësia me krijesat e dukuritë në te, andaj nuk mbetet vend për besime të kota.

Shpjegimi i skenës, që do të shfaqet në ditën e kijametit, është ndihmë e madhe dhe mëshirë nga i madhi Zot, ashtu që të mos mashtrohemi e të shkojmë pas punëkëqinjve, sepse atë ditë ata, kur ta shohin dënimin që i pret nëse munden do të largohen.

Të imitosh në mënyrë të vërbër traditat e të parëve, kur ato janë të dëmshme, është gabim i madh. Kështu vepruan idhujtarët. Ata nuk pranuan faktet e sakta, as këshillat e dobishme, por shkuan pas mësimeve të dreqit, i cili gjithnjë mëson për mbrapsht. Trashëgimi i traditave të të parëve që janë në dobi të njeriut, duhet ruajtur e respektuar.



**182. E kush frikësohet prej testamentuesit se gabimisht po largohet nga drejtësia, ose qëllimisht do të bëjë mëkat, ai që bën pajtim ndërmjet tyre, ai nuk ka mëkat. Vërtet Allahu shumë falë dhe shumë mëshiron.***

**183. O ju që besuat, agjërimi u është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm.**

**184.** *(jeni të obliguar për)* **Ditë të caktuara, e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim** *(e nuk agjëroi)*, **atëherë ai** *(le të agjërojë)* **më vonë aq ditë. E ata që i rëndon ai** *(nuk mund të agjërojnë)*, **janë të obliguar për kompenzim, ushqim** *(ditor)*, **i një të varfëri e ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aqë më mirë për te. Mirëpo, po që se e dini, agjërimi është më i mirë për ju.**

**185.** *(ato ditë të numëruara janë)* **Muaji i Ramadanit që në te** *(filloi të)* **shpallet Kur'ani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues** *(i të vërtetës nga gënjeshtra)*. **E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë, ndërsa kush është i sëmurë ose në udhëtim, le të agjërojë aq ditë nga ditët e mëvonëshme. Allahu me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju.** *(të agjëroni ditët e lëshuara më vonë)* **Që të plotësoni numrin, të madhëroni Allahun për atë se u udhëzoi dhe që të falënderoni.**

**186. E kur robët e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet, pra për të qenë ata drejt të udhëzuar, le të më përgjigjen ata Mua dhe le të më besojnë Mua.**

---

* Derisa idhujtarët nuk i vunë veshin e kuptimit shpalljes së Zotit as thirrjes së Pejgamberit, por vazhduan ta praktikojnë traditën e të parëve injorantë, brengosjen e pejgamberëve për mossukses në thirrjen e tyre, Zoti ua qetëson duke u thënë se faji nuk është te ju, por tek ata që nuk pranojnë mësimet tuaja, të cilët janë sikurse bagëtia e bariut që zërin e tij e dëgjojnë po nuk e kuptojnë.

Edhe pse një numër i njerëzve i refuzoi mësimet e Zotit, Ai nuk ua ndërpreu të mirat në këtë botë. Përkundrazi, Ai i udhëzoi për ushqime të mira, e besimtarëve u tha: hani ushqimet e lejuara të cilat janë në dobi të shëndetit tuaj dhe falënderonie Zotin, i cili u udhëzoi për ruajtjen e shpirtit sikurse edhe për ruajtjen e shëndetit. Ushqimi i ndaluar është i dëmshëm, por nëse është në rrezik jeta nga uria, atëherë është i lejuar aq sa për t'i ikur rrezikut.

Çështja e ndryshimit të kibles shkaktoi polemikë të thellë te ithtarët e librit, ashtu që secili prej tyre pretendonte se vetëm kibla e tij është rrugë e drejtë. Për këtë polemikë të pavend shpallet ky ajet i Kur'anit, sipas të cilit kuptohet se e tërë e mira është në besimin e drejtë, në veprat e mira e humane, në zbatimin e obligimeve të fesë, e jo kthimi kah lindja ose perëndimi.



**187. Natën e agjërimit u është lejuar afrimi te gratë tuaja, ato janë prehje për ju dhe ju jeni prehje për ato. Allahu e di se ju e keni mashtruar vetveten, andaj ua pranoi pendimin tuaj dhe ua fali gabimin. Tash e tutje bashkohuni me to dhe kërkoni atë që ua ka caktuar Allahu dhe hani e pini derisa qartë të dallohet peri i bardhë nga peri i zi në agim, e pastaj agjërimin plotësone deri në mbrëmje. E kur jeni të izoluar** *(në i'tikafë)* **në xhamia, mos t'u afroheni atyre** *(për marëdhënie intime).* **Këto janë dispozitat e Allahut, pra mos i kundërshtoni. Ja kështu, në këtë mënyrë Allahu ua sqaron njerëzve argumentet e veta që ata të ruhen.**

**188. Dhe mos e hani pasurinë e njëri-tjetrit në mënyrë të palejuar, e as mos u paraqitni me te** *(me ryshfet)* **te gjykatësit për të grabitur në mënyrë të padrejtë një pjesë të pasurisë së njerëzve, kur ju e dini** *(se pa të drejtë po e hani atë).*

**189. Të pyesin ty për hënën e re** *(dhe fazat e saj)* **Thuaj: "Ato janë përcaktime të kohës për njerëz dhe për haxh. Nuk është mirësi të hyni nga mbrapa në shtëpitë por është mirësi kush ruhet** *(nga të këqiat).* **Në shtëpia hyni kah dyert e tyre dhe kinie frikë Allahun që ashtu të gjeni shpëtim.**

**190. Dhe luftoni në rrugën e Allahut kundër atyre që ju sulmojnë e mos e teproni se Allahu nuk i do ata që e teprojnë** *(e fillojnë luftën).**

---

Gjurmimi i hakmarrjes kundër dorasit që mbyt tjetrin pa kurrfarë të drejte e arsye, është obligim i bashkësisë, por në mënyrë dhe masë të drejtë, e jo në mënyrë revanshuese. Me këtë obligim synohet ruajtja e jetës, sepse mbytja e dorasit nga ana e bashkësisë, është vërejtje të tjerëve për pasojën e një krimi të tillë, e hakmarrja nuk është synim. Në Kur'an thuhet: kisasi - ekzekutimi i dënimit kundër katilit, është jetë për ju, anipse është humbje e një personi, pse ndikimi i një mase të tillë ka lënë përshtypje të madhe në ruajtjen e jetës së të tjerëve. Kur'ani zgjon ndër njerëz ndenjën vëllazërore kur thotë: e atij që nga vëllau i vet i falet diçka.. ku viktima ose familja e viktimës quhet vëlla i dorasit, andaj falja e gjakut, ose kalimi në shpagim të tij, është shumë **thevab.**

**Testamenti - vasijjeti,** në ditët e para deri kur u shpall dispozita rreth të drejtës së trashëgimisë ka qenë obligim, e pas asaj dispozite testamenti kufizohet në suaza më të ngushta, por ata që e dëgjojnë porosinë e porositësit, janë të obliguar të dëshmojnë besnikërisht.

* Agjërimi ishte rregull edhe më heret te popujt para nesh, por jo në këtë trajtë, as në këtë mënyrë e as me këtë qëllim.

Agjërimi në fenë islame ka për qëllim: lartësimin shpirtëror, edukimin moral, përgatitjen e njeriut që t'i mbizotërojë emocionet e epshet dhe të bëhet i pavarur prej tyre. Ai nuk ka për qëllim



**191. Dhe luftoni ata kudo që t'i zini, dëboni prej vendit ata sikurse ju përzuan ata juve. Provokimi *(fitneja)* është më i rëndë se vrasja. Mos i luftoni ata pranë xhamisë se shenjtë *(Qabes)* deri që ata t'ju luftojnë juve aty, e nëse ju sulmojnë, atëherë sulmoni edhe ju ata. I këtillë është ndëshkimi ndaj pabesimtarëve.**

**192. E nëse heqin dorë *(nga provokimi)*, Allahu është Ai që fal dhe që mëshiron.**

**193. Luftoni ata *(idhujtarët)* derisa të zhduket propagandimi i idhujtarëve dhe deri sa të aplikohet feja vetëm për Allahun. E në qoftë se ndalen *(nga propaganda dhe lufta)*, atëherë lënie armiqësinë, përveç, atyre që janë zullumqarë.**

**194. Muaji i shenjtë *(i sivjetit)* është për muajin e shenjtë *(të vjetit)*, e shenjtëritë *(shkelja e tyre)* janë masë ndëshkuese. Pra, kush ju sulmon juve, kthenia sulmin atij edhe ju po në atë masë dhe kini frikë nga Allahu e ta dini se Allahu është me të devotshmit.**

**195. Dhe jepni për në rrugë të Allahut e mos hidhni veten në rrezik dhe bëni mirë, se me të vërtetë Allahu i do bamirësit.**

**196. E kryenie haxhin dhe umrën për hirë të Allahut, po në qoftë se pengoheni, atëherë *(therrni për kurban)* çka t'ju vijë më lehtë prej kurbanëve, e mos i rruani kokat tuaja derisa të arrijë kurbani vendin e caktuar. Po kush është prej jush i sëmurë ose ka mundim koke *(e rruhet para kohe)* kompensimi është: agjërim, sadaka ose kurban. E kur jeni të sigurt, ai që bën umrën para haxhit *(duhet therrë)* një kurban që i vjen më lehtë, mirëpo nëse nuk ka, le të agjërojë tri ditë gjatë haxhit e shtatë ditë kur të ktheheni, këto janë dhjetë ditë të plota. Ky është rregull për ata që nuk e kanë familjen pranë xhamisë së shenjtë. Pra kinie dro Allahun dhe dine se Allahu është ndëshkues i rreptë.***

---

vetëm braktisjen e ushqimit, por braktisjen e të gjitha punëve, sjelljeve dhe shprehjeve që nuk përkojnë me moralin islam. Fryma humane e obligimeve të fesë islame manifestohet edhe në agjërim, sepse i sëmuri ose ai që nuk i ka kushtet e volitshme për të agjëruar në kohën e caktuar, i lejohet të agjërojë më vonë, kur të shërohet ose kur t'i ketë kushtet më të mira.

Agjërimi u bë obligim në vitin e dytë të Hixhretit, muaji i agjërimit është muaji i Ramazanit, në të cilin fillon shpallja e Kur'anit që është udhërrëfyes e shpëtimtar për njerëzit. Derisa agjërimi është vepra-ibadeti më i sinqert, agjëruesi i këtij muaji është më afër Zotit dhe për lutjet dhe kërkesat e veta, siç kuptohet nga Kur'ani, nuk ka nevojë për kurrfarë ndërmjetësuesi.

Në fillim të zbatimit të agjërimit, në raste të posaçme, nuk ishte e lejueshme të „flejnë" së bashku me gratë e tyre, e më vonë kjo u lejua.

Peri i bardhë dhe i ziu, të përmendur në Kur'an, kanë të bëjnë me dritën e agimit dhe errësirës para tij - thonë komentatorët.

Pasuria e fituar në mënyrë të padrejtë është haram, pa marrë parasysh se pronari i pasurisë pajtohet për te siç është ryshfeti etj.

Hëna me fazat e saj përcakton kohët e nevojshme për çështjet fetare dhe përcakton llogari të tjera. Disa arabë, sa ishin në ihrame gjatë haxhit, mendonin ta ndryshonin jetën e rëndomtë, andaj e ndryshuan edhe hyrjen në shtëpitë e tyre, ata hynin nga prapa e jo nga dera, e Kur'ani u tha se kjo është bindje e gabuar. Disa komentatorë të Kur'anit janë të mendimit se me këtë thënie aludohet: çështjeve duhet hyrë kah është rruga dhe ato duhet besuar atyre që i njohin, e jo injorantëve.

* Lufta u ishte e ndaluar myslimanëve. Mirëpo, vetëm atëherë kur ishte puna për mbrojtje u lejohej, por me kusht që të luftojnë



**197. Haxhi është në muajt e caktuar e kush bën *(ia fillon të zbatojë)* haxhin në këta muaj, nuk duhet afruar gruas, nuk bën të merr nëpër këmbë dispozitat e sheriatit, as nuk duhet shkaktuar grindje. Çka punoni nga e mira Allahu di për to. Dhe përgatituni me furnizim *(për rrugë)*, e furnizimi më i mirë është devotshmëria, e ju të zotët e mendjes keni dronë Time.**

**198. Nuk është mëkat për ju të kërkoni begati nga Zoti juaj *(të bëni ndonjë tregti gjatë haxhit)*. E kur të derdheni *(hiqeni)* prej Arafatit, përmendënie Allahun në vendin e shenjtë *(Muzdelife)*, përmendnie Atë, ashtu si u ka udhëzuar Ai, sepse më parë ishit të humbur.**

**199. Pastaj zdirgjuni andej kah zdirgjen njerëzit, kërkoni Allahut falje, se Allahu fal e është mëshirues.**

**200. E kur t'i kryeni detyrat tuaja, përmendnie Allahun sikurse i përkujtoni prindërit tuaj, bile përmendnie edhe më fortë. Ka disa prej njerëzve që thonë: "Zoti ynë, na jep Ti neve në këtë botë!" për të nuk ka asgjë në botën tjetër.**

**201. E, ka prej tyre asish që thotë: "Zoti ynë na jep të mira në këtë jetë, të mira edhe në botën tjetër, dhe na ruaj prej dënimit me zjarr!"**

**202. Të tillët e kanë shpërblimin nga ajo që e fituan. Allahu është i shpejtë në llogari.**

---

vetëm kundër sulmuesve, e jo kundër atyre që nuk kishin marrë pjesë në luftë, as kundër pleqve, të sëmurëve e as fëmijëve.

Në muajt e shënjtë, që janë katër Dhilkade, Dhilhixhe, Muharrem dhe Rexheb lufta ishte e ndaluar, po ashtu ishte e ndaluar edhe në vendin e shenjtë, në Qabe dhe rrethinat e saj. Mirëpo idhujtarët nuk respektonin shenjtërinë, por i sulmonin myslimanët. Këto ajete të Kur'anit u lejojnë myslimanëve të luftojnë kundër armikut nëse sulmohen prej tij edhe në muajt dhe vendin e shenjtë. Rreziku që u kanosej myslimanëve nga propaganda dhe provokimet për t'i rikthyer në idhujtari, ishte edhe më i rëndë se lufta në vendin e shenjtë, andaj u porositën ta pastrojnë atë vend nga idhujtarët, e të mos mbetet vend për propagandim idhujtarësh **(fitne)**.

Muaji i shenjtë ishte me rastin e vitit të gjashtë hixhrije, kur Pejgamberi së bashku me besimtarët e vet e mësyni vizitën e Qabes në muajin Dhilkade, por idhujtarët nuk e lejuan atë vizitë dhe myslimanët së bashku me Pejgamberin u kthyen, mirëpo në vitin e shtatë në të njëjtin muaj i bënë vizitën.

Saherë që në Kur'an përmendet lufta, mbytja, së bashku me to përmendet fjala, në rrugën ose për rrugën e Allahut, me çka kuptohet se lufta nuk ka për qëllim okupimin e vendit të huaj, nuk ka për qëllim prenë e luftës ose diçka tjetër, por ka për qëllim vetëm lirinë për besimin e drejtë, për zbatimin e lirë të fjalës së Zotit xh. sh.



**203. Allahun përmendnie në ditët e caktuara** *(në ditët e bajramit)*. **Kush ngutet** *(të largohet prej Mines)* **për dy ditë, nuk bën mëkat, po edhe ai që e shtyen** *(edhe për një ditë)* **nuk bën mëkat, këto rregulla janë për atë që don të jetë i përpikët. Pra, kini kujdes Allahun dhe dine se ju, te Ai tuboheni.**

**204. Ka ndonjë nga njerëzit që fjala e tij të mahnit, por vetëm në këtë botë** *(pse në botën tjetër giykon Ai që i di të fshehtat)*, **dhe për atë që ka në zemrën e tij, e paraqet Allahun dëshmues, e në realitet ai është kundërshtari më i rreptë.**

**205. E posa të kthehet, ai në tokë vepron të bëjë shkatërrim në te, të asgjësojë të korrat** *(mbjelljet)* **dhe gjallesat. E Allahu nuk e do çrregullimin** *(fesadin)*.

**206. Dhe kur i thuhet atij: "Kij frikë Allahun!", atë e kap eufori për punë mëkati. Shtrat i shëmtuar është ai që i takon atij** *(xhehenemi)*.

**207. Ka nga njerëzit, i cili për hirë të Allahut e flijonë vetveten, e edhe Allahu është shumë i mëshirshëm për robtë e vet.**

**208. O ju që besuat, hyni në islamizmin e tërësishëm** *(Përqafoni fenë islame në tërësi)*, **e mos ndiqni rrugën e djallit, sepse ai është armik i juaj i hapët.**

**209. E nëse devijoni pasi që u kanë ardhur argumentet e qarta, ta dini pra se Allahu është i plotfuqishëm, i vetëdijshëm.**

**210. Ata nuk janë duke pritur tjetër, por vetëm t'u vijë Allahu** *(urdhëri i Allahut në ditën e gjykimit)* **nën hije të reve,** *(t'u vijnë)* **engjëjt dhe çështja të jetë e kryer** *(kush për xhennet e kush për xhehenem)*. **Vetëm tek Allahu është fundi i të gjitha çështjeve.**

---

Pas përgjigjes për rëndësinë e ndërrimit të hënës, sipas së cilës bëhet edhe agjërimi e edhe haxhi, ndërhyjnë ajetet rreth luftës, për t'ju sqaruar myslimanëve se në rast sulmi prej armikut, duhet të luftojnë edhe në muajt edhe në vendin e shenjtë.

**"Haxhi"** do të thotë: mësyerje, qëllim, e këtu është fjala për atë që vendosë ta vizitojë Qaben në kohën e caktuar. **"Umre"** i thuhet vizitës që i bëhet Qabes në cilëndo kohë të vitit. Umra ndryshon nga haxhi, sepse në umre nuk është obligim qëndrimi në Arafat. Për ata që kanë mundësi haxhi është obligim një herë në jetë. Mënyra e zbatimit të njërës dhe tjetrës, është sqaruar në shkencën e fikhut.



211. Pyeti bijtë e israilit, se sa argumente të qarta u kemi dhënë atyre *(dhe nuk besuan)*. E kush e ndërron të mirën e Allahut pasi që t'i ketë ardhur ajo, s'ka dyshim se ndëshkimi i Allahut është i ashpër.

212. Atyre që nuk besuan, u është bërë e hijshme jeta e kësaj bote dhe bëjnë tallje me ata që besuan. Po ata që u ruajtën *(besimtarët)* do të jenë më lartë mbi ata *(mosbesimtarët)* në ditën e kijametit. Allahu i jep *(shpërblim)* pa masë atij që do.*

213. Njerëzit ishin një popull *(të fesë së natyrshme islame)* e *(kur u përçanë)* Allahu dërgoi pejgamberët përgëzues dhe qortues, dhe atyre Ai u zbriti edhe librin me fakte të sakta për të gjykuar në atë që u kundërshtuan ndërmjet veti. Në atë *(libër)* kundërshtuan vetëm ata që kishin libër *(ithtarët e librit)*. E përpos atyre që iu kishte dhënë ai *(libri)* dhe u kishin ardhur argumente të qarta, nuk kundërshtoi kush në te *(në librin)*, po edhe atë *(kundërshtim e bënë)* nga zilia ndërmjet tyre, mirëpo Allahu me mëshirën e Tij i udhëzoi ata që besuan tek e vërteta e asaj për çka ishin kundërshtuar. Allahu e vënë në rrugë të drejtë atë që dëshiron.

214. Po ju menduat se do të hyni në xhennet, pa u provuar edhe ju me shembullin e atyre që ishin para jush, të cilët i patën goditur skamjet e vuajtjet dhe qenë tronditur, sa që i dërguari thoshte, e me te edhe ata që kishin besuar: "Kur do të jetë ndihma e Allahut?!" Ja *(u erdhi ndihma)* vërtetë ndihma e Allahut është afër!"

215. Të pyesin se ç'do të japin. Thuaj: "Atë që jepni prej pasurisë jepni për prindërit, jepni për të afërmit, për bonjakët, për të varfërit, për gurbetçinjtë. E çdo të mirë që punoni, s'ka dyshim se Allahu e di.

---

* Haxhi kryhet në muajt e caktuar. Ai që vendos për haxh duhet t'u përmbahet rregullave të parapara, e përveç përgatitjes shpirtërore, duhet përgatitur edhe materialisht për të mos u bërë barrë e të tjerëve. Ndonjë shitblerje gjatë kohës së haxhit nuk është mëkat.

"**Arefat**" është një vend jashtë Mekes dhe qëndrimi në atë vend ditën e nëntë të Dhilhixhes, është detyrë e domosdoshme për të gjithë haxhinjt. "Mesh'ari haram" është një vend në të kthyer prej Arefatit për në Mine. Disa nga kurejshitët nuk u bashkoheshin njerëzve të tjerë në Arefat, ata qëndronin në Muzdelife dhe prej aty ktheheshin për Minë. Këtë e bënin në shenjë krenarie mbi të tjerët, e Kur'ani ndalon atë gjest të tyre dhe u thotë, zdirgjuni kah zdirgjen të gjithë njerëzit. Në fenë islame nuk ekziston privilegj i një fisi ndaj tjetrit.

Pasi kryenin detyrat e haxhit, disa nga arabët ndaleshin në Mine, ku në shenjë krenarie përkujtonin të parët e tyre. Kur'ani urdhëron të përmendet Allahu si krenaria më e lartë, duke madhëruar dhe shpreh tekbirët, nuk ndaloi t'i përkujtojnë edhe prindërit e tyre.

Ata që kërkojnë vetëm të mirat e kësaj bote, janë të mashtruar, sepse të mirat e kësaj bote janë të përkohshme, po nuk është qëllim vetëm jeta e kësaj bote. Të lumtur janë ata që kërkojnë të mirat e kësaj bote, por qëllim kryesor kanë jetën në botën tjetër dhe kërkojnë të mirat e asaj që janë të përjetshme.



**216. Juve u është bërë obligim lufta, ndonëse ju e urreni atë. Por mund që ju ta urreni një send, e ai është shumë i dobishëm për ju, dhe mund që ju ta doni një send, e ai është dëm për ju. Allahu e di** *(fundin e çdo sendi)* **e ju nuk dini.**

**217. Të pyesin për luftën në muajin e shenjtë, thuaj: "Lufta në te është e madhe** *(mëkat i madh)*, **por pengimi nga rruga e Allahut, mosbesimi ndaj Tij, pengimi nga xhamia e shenjtë** *(Qabja)* **dhe dëbimi i banorëve të saj nga ajo, janë mëkate edhe më të mëdha tek Allahu. E provokimi** *(kundër myslimanëve)* **është edhe më i madh se mbytja. Ata do t'u luftojnë juve vazhdimisht për t'ju zbrapsur, nëse munden, nga feja juaj. E kush zbrapset prej jush nga feja e tij dhe vdes si pabesimtar, ata i kanë zhdukur veprat e veta në këtë jetë dhe në jetën tjetër. Të tillët janë banorë të zjarrit dhe në te do të qëndrojnë përjetshëm.**

**218. Ata të cilët besuan, ata që u shpërngulën dhe luftuan në rrugën e Allahut, ata meritojnë të shpresojnë në mëshirën e Tij. Allahu falë shumë dhe është mëshirues.**

**219. Të pyesin ty për verën dhe bixhozin. Thuaj: "Që të dyja janë mëkat i madh, e ka edhe dobi në to** *(të pakta)* **për njerëz, por dëmi i tyre është më i madh se dobia e tyre. Të pyesin ty edhe se ç'do të japin. Thuaj: "Tepricën!" Kështu ua sqaron Allahu juve argumentet ashtu që të mendoni** *(çka është mirë e çka është keq)*.

---

Gjatë faljes së çdo namazi, dhe gjatë hedhjes së gurëve në Mine, duhet thënë tekbirët, e ditët e caktuara janë ditet pas ditës së bajramit, ku dikush qëndron dy ditë e dikush tri ditë në Mine. Mine pra, është një vend jo larg Mekes dhe aty hidhen gurët edhe dy ose tri ditë pas ditës së bajramit.

Edhe pse në këtë ajet është fjala për njëfarë munafiku, një Ahnes bin Shurejk, që i paraqitej Muhammedit me demagogji, ajeti tërheq vërejtjen për të gjithë hipokritët që nga goja janë të ëmbël, e në zemër të prishur, që në buzë kanë mjaltin, kurse në zemër helmin.

Çdo përpjekje dhe çdo angazhim për hirë të zbatimit të punëve të mira e të porosive të Zotit, konsiderohet sakrificë, le të jetë mund fizik, fjalë e drejtë, pasuri e dhënë etj., prandaj shpërblimi për to është i madh.

Feja islame me rregullat e veta është tërësi e pandarë, andaj nuk vlen pranimi i disa dispozitave e refuzimi i të tjerave.

Ardhja e Zotit dhe e engjëjve nëpërmjet reve, ka të bejë me ditën e gjykimit dhe paraqet madhërinë e një tmerri të madh ku i tërë sundimi atë ditë i takon vetëm Allahut, e Ai i shpërblen të mirët dhe i ndëshkon të këqinjtë.

Jehuditë edhe pse e patën pejgamberin Musa me shumë mrekulli e fakte të qarta, nuk besuan si duhet, ndryshuan edhe pjesë të librit të tyre. Atyre u është hijeshuar jeta e kësaj bote, i lanë pas dore parimet e fesë, madje edhe u tallën me besimtarët, por duhet ta kenë të ditur se në ditën e kijametit, besimtarët do të gëzojnë vende të larta e shpërblim të madh dhe do t'ua kthejnë talljet.



**220.** *(të mendoni)* **Për këtë botë dhe për botën tjetër. Dhe të pyesin ty për bonjakët. Thuaj: "Po t'i ndihmoni në punët e tyre është më mirë, e nëse i përzieni** *(pasurinë e tyre me tuajen)*, **ata janë vëllezërit tuaj. Allahu di të dallojë qëllimkeqin nga qëllimmiri. E sikur të dëshironte Allahu do t'ju rëndojë. Allahu është më i fuqishmi, më i urti.**

**221. Mos u martoni me idhujtare deri që ato të besojnë** *(Zotin)*. **Një robëreshë besimtare është më e vlefshme se një idhujtare, edhe nëse ajo** *(idhujtarja)* **ju mahnitë. Mos u martoni as me idhujtarë deri që ata të besojnë (Zotin). Një rob besimtar është më i vlefshëm se idhujtari edhe nëse ai ju mahnit. Ata ju ftojnë për në zjarr, e Allahu me mëshirën e vet ju fton për në xhennet, për në shpëtim dhe u sqaron njerëzve argumentet e veta, ashtu që ata të përkujtojnë.***

**222. Të pyesin ty për menstruacionin** *(hajdin)*. **Thuaj: "Ajo është gjendje e neveritur, andaj largohuni prej grave gjatë menstruacionit dhe mos iu afroni atyre** *(për marëdhënie)* **derisa të pastrohen. E kur të pastrohen , atëherë afrohuni atyre ashtu siç u ka lejuar Allahu. Allahu i do ata që pendohen dhe ata që ruhen prej punëve të ndyta e të neveritshme.**

**223. Gratë tuaja janë vendmbjellje e juaj, afrohuni vendmbjelljes suaj si të dëshironi, por përgatitni për vetën tuaj, dhe kinie frikë Allahun, e ta dini se fundi juaj është tek Ai, e besimtarëve jepu myzhde.**

**224. E mos e bëni Allahun peng të betimeve tuaja** *(kur betoheni në Te)*, **kur doni të bëni vepra të mira, të silleni mirë dhe të bëni pajtim ndërmjet njerëzve. Allahu dëgjon të gjitha dhe i di.**

---

* Njerëzit ishin të një drejtimi në fé, në fenë e drejtë që Zoti e shpalli. Kur filluan ta lëshojnë rrugën e drejtë, Zoti dërgoi pejgamber pas pejgamberi për t'i shuar përçarjet e tyre që rridhnin vetëm nga zilia dhe grupacioni i disave në një libër e i të tjerëve në librin tjetër. Pejgamberët e parë ishin të dërguar te një popull ose vend. Muhammedi është i dërguar te të gjithë njerëzit në botë dhe detyrë e tij ishte t'i bashkojë njerëzit përsëri në fenë e drejtë definitive që e shpalli Zoti për sa të ekzistojë kjo botë.

Për ta fituar xhennetin nevojitet punë, durim i fortë e qëndrueshmëri. Ashtu bënë myslimanët e parë. Nuk duhet humbur shpresën, sepse ndihma e Zotit gjithnjë është në anën e të drejtëve.

Pas çlirimit të Mekës shpërngulja ndërprehet, kurse myslimanët detyrohen të luftojnë me pasuri e me jetë kundër armikut. Mirëpo, derisa ishin më pak në numër dhe materialisht më të dobët, ata nuk e pritën me aq kënaqësi obligimin. Zoti u shpjegoi se fitimi i tyre është në zbatimin e obligimit, sepse njerëzit nuk janë në gjendje që të dinë se ku qëndron dobia e tyre.

Abdullah bin Xhahshi me disa shokë e sulmon një karvan të idhujtarëve dhe e mbyt udhëheqësin, kurse dy të tjerë i zë rob, por duke menduar se është dita e fundit e Xhemadal Ahir, kurse ajo kishte qenë dita e parë e muajit të shenjtë Rexheb. Armiqët e përgojuan Muhammedin gjoja se besimtarët e tij nuk po i respektojnë muajt e shenjtë, gjatë të cilëve lufta ishte ndaluar. Pejgamberi u brengos për atë rast, por kur zbriti ky ajet, Zoti u shpjegoi myslimanëve për mëkatin e tyre dhe për mëkatet e idhujtarëve që ishin shumë më të mëdha sepse: ata nuk besonin Zotin, nuk lejonin vizitën në Qabe, i dëbonin myslimanët nga vendlindja, e provokimi i tyre kundër myslimanëve për t'i larguar prej fesë islame ishte më i rrezikshmi.



**225. Allahu nuk ju merr në përgjegjësi për betimet tuaja të paqëllimta, por ju merr për ato që i bëni qëllimisht me gjithë zemër. Allahu është i butë dhe falë shumë.**

**226. Ata që betohen se do të largohen prej grave të tyre** *(të mos bëjnë kontakt me to)*, **afati i pritjes është katër muaj. Në qoftë se kthehen ata** *(heqin dorë nga betimi)*, **s'ka dyshim Allahu bën falje dhe mëshiron.**

**227. E në qoftë se ata kanë vendosur për shkurorëzim, Allahu dëgjon** *(fjalët e tyre)* **i di** *(qëllimet e tyre)*.

**228. E ato gra që janë shkurorëzuar janë të obliguara të presin tri menstraucione. Nëse ato i besojnë Allahut dhe ditës së mbramë, atyre nuk u lejohet të fshehin atë që Allahu krijoi në mitrat e tyre. E burrat e tyre kanë më shumë të drejta që gjatë asaj kohe, nëse duan pajtim, t'i rikthejnë ato. Edhe atyre** *(grave)* **u takon e drejta sikurse edhe përgjegjësia në bashkëshortësi, e burrave u takon një përparësi ndaj tyre. Allahu është i gjithfuqishëm, i urtë.**

**229. Lëshimi** *(pas së cilit mund të bëhet rikthimi)* **është dy herë, e** *(pastaj)* **ose jetë e njerëzishme** *(bashkëshortore)* **ose shkurorëzim me mirëkuptim. E juve** *(burrave)* **nuk u lejohet t'u merrni asnjë send nga ajo që u keni dhuruar** *( si niqah)*, **vetëm nëse që të dy frikësoheni se nuk do të mund t'i ruajnë dispozitat e Allahut** *(në bashkëshortësi)*. **E nëse keni frikë se ata të dy nuk do të mund t'i ruajnë dispozitat e Allahut, atëherë për atë, me çka ajo bën kompensim, për ata të dy nuk ka mëkate. Këto janë dispozita të Allahut, pra mos i kundërshtoni, sepse kush i tejkalon dispozitat e Allahut, pikërisht të tillët janë zullumqarët.**

**230. E në qoftë se ai** *(burri)* **e lëshon atë** *(për herë të tretë)*, **pas atij** *(lëshimi)* **nuk i lejohet më derisa të martohet ajo për një burrë tjetër. E nëse ai** *(burri i dytë)* **e lëshon atë, atëherë për ata të dy, po qe se mendojnë se do t'i zbatojnë dispozitat e Allahut, nuk ka pengesë të rikthehen** *(në bashkëshortësi)*. **Këto janë dispozita të Allahut që ia sqaron një populli që kupton.**

---

Edhe psë në këtë ajet flitet për dëmin e madh të alkoolit dhe të bixhozit, nuk theksohet ndalimi definitiv i tyre, pse feja ju afrua njerëzve në çdo rast me fakte bindëse, me qëllim që t'u ofrojë besimtarëve njohuri të plota për dobinë ose dëmin e ndonjë sendi a vepre, e kur ta arrijë atë, atëherë vendimi definitiv paraqitej si shprehje e vetë masës së popullit. Kështu bëri me këto dhe në kaptinën ''El Maide'', shpallet ndalimi definitiv për to.

Të drejtën e pasurisë së jetimëve feja islame e mbron rreptë dhe në mënyrën më rigoroze u tërheq vërejtjen atyre, që nuk kujdesen për ruajtjen e pasurisë së tyre.

Martesa me idhujtarë-politeistë është e ndaluar në fenë islame, por ajo nuk është e ndaluar me ithtarë të librit. Krishterët dhe jehuditë e kishin të ndaluar me çdo fé tjetër.



**231. E kur t'i keni lëshuar gratë dhe ato i afrohen afatit të tyre, atëherë ose mbani si duhet, ose i lëni si duhet *(të kryejnë fatin)*, e mos i mbani sa për t'i dëmtuar, e të bëheni të padrejtë. E kush bën atë, ai e ka dëmtuar vetveten. Dispozitat e Allahut mos i merrni për shaka. Përkujtoni të mirat e Allahut, ndaj jush edhe atë që ju shpalli Kur'anin dhe dispozitat e sheriatit me të cilat ju udhëzon, dhe keni frikë Allahun e dine se Allahu është i gjithdijshëm për çdo send.**

**232. Dhe kur i lëshoni gratë, e ato e përmbushin afatin e tyre *(të pritjes)*, nëse pëlqejnë mes vete ashtu si kërkojnë rregullat, mos i pengoni që të martohen për burrat e tyre. Me këtë këshillohet ai që prej jush e beson Allahun dhe botën tjetër, kjo është më e dobishme për ju, më e pastër, se Allahu e di, e ju nuk e dini.***

**233. Nënat, ato që duan ta plotësojnë gjidhënien, janë të obliguara t'u japin gji fëmijëve të vet dy vjet të plota. I ati i fëmijës është i obliguar për furnizimin dhe veshmbathjen e tyre *(gruas)* ashtu si është rregulli. Askush nuk ngarkohet më tepër, vetëm aq sa ka mundësinë e tij. Asnjë nënë nuk bën të dëmtohet me fëmijën e saj, e as babai me fëmijën e tij. Po ashtu është i obliguar edhe trashëgimtari *(i fëmijës)*. E nëse pas një konsultimi dhe pëlqimi *(prindërit)* shfaqin dëshirën për ndërprerjen *(më heret)* e gjinit, nuk është ndonjë mëkat për ta. Nëse *(ju baballarët)* për fëmjën tuaj dëshironi gjidhënëse tjetër me kusht që pagesën t'ia bëni në mënyrë të duhur, nuk është ndonjë mëkat. Kini frikë nga Allahu dhe dine se Allahu sheh çka punoni.**

---

* Pas sëmundjeve shoqërore, të cilat e dëmtojnë bashkësinë njerëzore, e prishin unitetin e saj dhe shkaktojnë përçarje e armiqësi, siç ishte alkooli e bixhozi, bëhet fjalë për bërthamën e parë të bashkësisë, për familjen, e në radhë të parë për marrëdhëniet bashkëshortore, të cilat duhet themeluar në dashuri, mëshirë e sinqeritet, andaj edhe u tha se nuk mund të ketë marrëdhënie të mira ndërmjet besimtarit dhe idhujtares, etj.

Sipas sheriatit islam janë të ndaluara marrëdhëniet (intime) bashkëshortore gjatë kohës së menstruacionit-hajdit, por nuk është e lejuar që gruaja të izolohet prej shtratit, prej ushqimit dhe prej jetës tjetër të përbashkët, e nuk lejohet as shkurorëzimi i saj gjatë asaj kohe. Jehuditë e kishin zakon t'i izolonin gratë në ditët e tyre. Marrëdhëniet bashkëshortore duhet të shërbejnë për largim nga imoraliteti dhe për kujdes për pasardhës të mirë.

Betimi në emër të Allahut nuk guxon të bëhet pengesë dhe shkak për të mos punuar punë të mira e të dobishme. Betimin duhet thyer kur është fjala për punë të mira dhe duhet bërë kompensimin për te.

Gjatë bisedave të rëndomta e të rastit, betimet pa qëllim nuk kanë ndonjë peshë, e betimet me qëllim të caktuar, ato kanë përgjegjësi.

Ndër arabë ishte zakon të betohet burri se nuk to t'i afrohej gruas dhe ajo mbetej ashtu e varur për kohë të pacaktuar. Kur'ani ndaloi atë gjest dhe caktoi afatin maksimal katër muaj.

**234. E ata që vdesin dhe lënë gra pas vete, ato *(gratë)* presin katër muaj e dhjetë ditë. E kur ta kryejnë ato afatin e tyre, nuk është mëkat për ju *(familja kujdestare)* për atë që bëjnë ato në mënyrë të njerëzishme më veten e tyre. Allahu hollësisht e di çka vepron.**

**235. Paraqitja juaj për martesë ndaj grave *(që kanë kryer afatin e tyre)*, në mënyrë të tërthortë, ose mbajtja fshehtë në veten tuaj, nuk është mëkat për ju. Allahu e di se ju do t'ua përmendni atyre *(dëshirën për martesë)*, por kurrsesi mos u premtoni atyre fshehtazi *(diç tjetër)*, përpos t'u thoni fjalë të lejuara. Dhe mos vendosni lidhjen e kurorës derisa të përfundojë afati i caktuar. Ta dini se Allahu e di çka fshehni në vete, pra kini frikë prej Atij, dhe dine se Allahu shumë falë është i butë.**

**236. Nuk është mëkat për ju nëse i lëshoni gratë pa pasur kontakt *(martesë)* me to dhe para se t'u caktoni atyre ndonjë caktim *(kurorë-nikah)*, po pajisni ato *(me ndonjë pajisje)*, pasaniku sipas mundësisë së tij dhe i varfëri sipas mundësisë së tij. Një pajisje e zakonshme është obligim për bëmirësit.**

**237. E nëse i lëshoni ato para se të kontaktoni, por u keni pas caktuar atyre një caktim *(kurorës)*, atëherë duhet t'u jepni gjysmën e asaj që e keni caktuar, përveç nëse ato ju falin ose ju falë ai në duart e të cilit është lidhja e kurorës. E të falni *(burra ose gra)* është më afër devotshmërisë, e mos e harroni bamirësinë ndërmjet jush. Vërtet, Allahu sheh atë që vepron.**



---

Shkurorëzimi edhe pse është i përbuzur, është akt i lejuar në fenë islame. Mirëpo, derisa edhe kjo vepër është njëra nga dukuritë e natyrshme, feja e lejoi atë, por duke caktuar rregulla të posaçme për te.

Pritja e gruas së lëshuar për afat të caktuar, jep të kuptosh për një ndarje të përkohshme dhe për mundësinë e rikthimit në jetën bashkëshortore. Për një iniciativë të këtillë kanë të drejtë të barabartë si burri ashtu edhe gruaja, kurse epërsia e përmendur e burrit nuk ka të bëjë me epërsi në nderë, por në obligim në jetën familjare. Dhurata e dhënë gruas me rastin e kurorëzimit, nuk bën t'i merret, vetëm nëse ajo pajtohet që të heqë dorë nga ndonjë pjesë e saj, pasi që jeta bashkëshortore nuk është në mbarëvajtje. Gruaja nuk guxon të keqpërdoret në rastet e lëshimit, asaj duhet dhënë rrugë të lirë që ajo të zgjedhë vetë fatin e saj.

Pas lëshimit për herë të parë, gruaja duhet të mbetet në *(iddet)* pritje. Gjatë kësaj kohe të ndarjes, përsëri mund të shfaqet dëshira për jetë të përbashkët. Kjo e drejtë vazhdon edhe për ndarjen e dytë, por në këtë rast ata duhet të vendosin: të jetojnë bashkë përjetë, ose të ndahen definitivisht përjetë. Nëse ndahen për së treti, atëherë burri nuk ka të drejtë ta rikthej gruan para se ajo të martohet për një burrë tjetër. Nëse burri tjetër e lëshon, atëherë burri i parë mund të martohet me te. Martesa me burrin tjetër nuk guxon të jetë formalitet, duhet të jetë e sinqert, sepse martesa me tjetrin sa për sy e faqe e me qëllim të lejimit për t'u kthyer tek i pari, është mëkat i madh.



**238. Vazhdoni rregullisht namazet *(faljet)*, e edhe atë namazin e mesëm, dhe ndaj Allahut të jeni respektues *(në namaze)*.**

**239. E nëse këni frikë *(nga armiku)*, atëherë falnu duke ecur ose kalors, por kur të jeni të siguruar, përkujtonie *(me namaz)* Allahun ashtu si u mësoi Ai për atë që ju nuk dinit.**

**240. Ata që vdesin nga mesi i juaj dhe lënë pas vete gra, le të testamentojnë *(lënë porosi)* për gratë e tyre, furnizimin për një vjet, duke mos i nxjerrë prej shtëpisë. E nëse *(me dëshirën e vet)* dalin, nuk është mëkat për ju për atë punë të lejueshme që bëjnë ato me vetveten. Allahu është më i fuqishmi, më i dituri.**

**241. Për të devotshmit është obligim që edhe për gratë e lëshuara të bëjnë një furnizim të zakonshëm.**

**242. Kështu, që t'i kuptoni, Allahu ua shpjegon argumentet e veta.***

**243. A nuk di për ata, të cilët nga frika prej vdekjes u larguan prej atëdheut të vet, e të cilët ishin me mijëra, e Allahu atyre u tha: "Vdisni!" *(ata vdiqën)* Pastaj i ngjalli. Allahu është shumë bamirës për njerëz, por shumica e njerëzve nuk janë mirënjohës.**

**244. Luftoni për hir të Allahut, e të dini se Allahu dëgjon, di.**

**245. Kush është ai që i huazon Allahut një hua të mirë, e Ai t'ia shtojë atij shumëfish atë? Allahu shtrëngon *(varfëron)* dhe çliron *(begaton)* dhe kthimi juaj është vetëm tek Ai.**

---

* Derisa edhe çështja e dhënies së gjinit foshnjes, është çështje e bashkëshortësisë, Kur'ani e radhitë në mesin e këtyre çështjeve.

Gruas që i vdes burri i duhet të presë katër muaj e dhjetë ditë, e pastaj mund të martohet. Gruas që i vdes burri e ajo mbetet me barrë, ka trajtim tjetër; në kaptinën **"Et talak"** jepen sqarime.

Gruas që i ka vdekur burri, i lejohet të shfaqë dëshirën për martesë edhe para kalimit të afatit, por kurrsesi të martohet pa kaluar afati i caktuar.

Lëshimi i gruas nuk është i lejuar pa ndonjë shak të arsyeshëm, por edhe pas lëshimit nuk guxon të mbretërojë ndërmjet tyre armiqësi. Prandaj, nga palët, me qëllim të lehtësimit të gjendjes së krijuar me ndarje, porositet bujaria dhe bamirësia. Mes ajeteve që kanë të bëjnë me dispozita rreth familjes, bashkëshortësisë, shkurorëzimit etj., paraqitet ajeti rreth faljes së rregullt të namazit, nga arsyeja se ndarja e bashkëshortëve është brengë e madhe në jetë, e mjeti më i mirë për t'i harruar brengat dhe për të bërë durim është namazi. Pejgamberi brengat gjithnjë i largonte me namaz.

Rreth namazit të mesëm, të vlefshëm, janë dhënë mendime se cili është ai. Më i zgjedhuri i mendimeve është ai se me te nënkuptohet namazi i ikindisë.

**246. A nuk ke marrë vesh për parinë e bijve të israilit pas Musait? Kur i patën thënë një të dërguarit të tyre *(Shem'unit)*: "Cakto për neve një sundues e të luftojmë në rrugën e Allahut!" Ai *(pejgamberi)* tha: "A mund të ndodhë që nëse lufta u bëhet obligim ju të mos luftoni!" ata thanë: "E ç'kemi ne që të mos luftojmë në rrugën e Allahut, kur dihet se ne jemi dëbuar nga atdheu dhe bijt tanë?" E kur u obliguan me luftë, përveç një pakice prej tyre, ata u zbrapën. Allahu është i njohur për punët e zullumqarëve.**

**247. Pejgamberi i tyre u tha: "Allahu caktoi sundues tuajin Talutin". Ata thanë: "Si mund të jetë ai sundues yni, kur ne kemi më shumë meritë se ai për sundim, madje ai edhe nuk është i pasur? Ai tha: "Allahu e zgjodhi atë sundues tuajin dhe e pajisi me dituri të gjerë e me fuqi trupore!" Allahu ia jep sundimin e vet atij që do, Allahu është dhurues i madh, i dijshëm.**

**248. Pejgamberi i tyre u tha: "Shenjë e sundimit të tij është që t'ju sjellë arkën, që e bartin engjëjt, dhe që në te gjeni qetësim *(shpirtëror)* nga Zoti juaj, e edhe diçka që ka mbetur nga thesari i familjes së Musait dhe Harunit. S'ka dyshim se ky,**



**po qe se jeni besimtarë, është një fakt për ju".**



**249. E kur doli *(prej qytetit)* Taluti me ushtrinë, tha: "Allahu do t'ju sprovojë me një lumë, e ai që pi prej atij, ai nuk është me mua, e kush nuk e shijon atë, ai është me mua, përveç atij që me dorën e vet e pi një grusht!" Mirëpo, me përjashtim të një pakice prej tyre, të tjerët pinë nga ai. E kur e kaloi ai *(Taluti)* atë së bashku me te edhe ata që ishin besimtarë thanë: "Ne sot nuk kemi fuqi kundër Xhalutit dhe ushtrisë së tij!" Po ata që ishin të bindur se do ta takonin Allahun thanë: "Sa e sa grupe të vogla me dëshirën e Allahut kanë triumfuar ndaj grupeve të mëdha!" Allahu është me durimtarët.**

**250. E kur i dualën përballë Xhalutit dhe ushtrisë së tij, thanë: "Zoti ynë! na dhuro durim! na i përforco këmbët tona dhe na ndihmo kundër pabesimtarëve!**

**251. Me ndihmën e Allahut i thyen ata, e Davudi i mbyti Xhalutin dhe Allahu i dha atij *(Davudit)* sundimin, pejgamberllëkun dhe e mësoi atë për çdo gjë që deshi. Dhe sikur Allahu të mos i mbronte njerëzit me disa prej disa të tjerëve, do të shkatërrohej toka, po Allahu është bamirës i madh ndaj njerëzimit.**

**252. Këto janë argumente të Allahut, po t'i lexojmë ty me saktësi, e s'ka dyshim se ti *(Muhammed)* je prej të dërguarëve.***

---

* Disa mijëra jehudi, që të mos shkojnë në luftë me pejgamberin e tyre dhe duke u frikuar se po vdesin, ikën prej vendit të vet ose ikën nga frika e vdekjes të një sëmundjeje që ishte përhapur, por prej vdekjes nuk mund të iket, sepse edhe pse ikën ata i kapi vdekja. Ndoshta ka për qëllim: u dobësuan nga frika se duhet të luftojnë, nuk u angazhuan për jetë dhe nuk punuan deri sa u varfëruan dhe e mbytën veten për së gjalli, andaj thirren të luftojnë, të gjallërojnë dhe t'i krijojnë vetes jetë.

Huaja nuk i nevojitet Allahut, por fjala është se Zoti do t'i shpërblejë shumëfish të gjitha ato vepra të mira e të sinqerta që kryhen për hirë të zbatimit të porosive të Zotit.

Pas vdekjes së Musait, ndër bijtë e israilit, pejgamber ishte Shem'uni që rridhte prej pasardhësve të Harunit. Beni israilët kërkuan prej tij t'ju caktojë një mbret që do t'i udhëheqë në luftë. Por këtu shihet dobësia e një populli që jeton në komoditet, kur nevrikoset e përmend luftën, e kur paraqitet nevoja për luftë, ai nuk lufton.

Sipas urdhërit të Zotit, sundues caktohet Taluti, pasardhës i Binjaminit të Jakubit, vëlla i Jusufit. Ishte shumë i dijshëm dhe i pashëm.

Arka e përmendur *(tabuti)* ishte simbol i pejgamberëve të beni israilëve prej Musait. Në te kishte diçka nga thesari i pejgamberëve, ndoshta disa pjesë të Tevratit, shkopi i Musait dhe disa petka të Harunit. Atë arkë e kishte rrëmbyer një popull tjetër, e Zoti u premton se do t'ua kthejë arkën nëse luftojnë nën komandën e Talutit. Ndalesën që u bëri për të mos pirë ujë prej lumit, kishte për qëllim t'i sprovojë se sa janë respektues të urdhërave para se të hyjë në luftë. Të gjithë



**253. Këta** *(për të cilët të rrëfyem)* **janë të dërguarit, disa prej tyre i dalluam nga të tjerët, prej tyre pati që Allahu u foli, disa i ngriti në shkallë më të lartë, Isait, birit të Merjemës i dhamë argumente dhe e përforcuam me shpirtin e shenjtë** *(Xhibrilin)*. **E sikur të donte Allahu, nuk do të mbyteshin ndërmjet vete ata** *(populli)* **që ishin pas tyre, pasi që atyre u patën zbritur argumentet, por ata megjithatë u përçanë. E pati prej tyre që besuan dhe pati të tillë që nuk besuan, e sikur të dëshironte Allahu ata nuk do të mbyteshin, por Allahu punon çka dëshiron.**

**254. O ju që keni besuar, para se të vijë një ditë kur nuk do të ketë as shitblerje, as miqësi, e as ndërmjetësi, jepni nga ajo me çka Ne u furnizuam juve. Pabesimtarët janë mizorë.**

**255. Allahu është një, nuk ka zot tjetër përveç Atij. Ai është mbikëqyrës i përhershëm dhe i përjetshëm. Atë nuk e kap as kotje as gjumë, gjithçka ka në qiej dhe në tokë është vetëm e Tij. Kush mund të ndërmjetësojë tek Ai, pos me lejen e Tij, e di të tashmen që është pranë tyre dhe të ardhmen, nga ajo që Ai di, të tjerët dinë vetëm aq sa Ai ka dëshiruar, Kursija e Tij** *(dija-sundimi)* **përfshinë qiejt dhe tokën, kujdesi i tij ndaj të dyjave, nuk i vjen rëndë, Ai është më i larti, më i madhi.**

**256. Në fé nuk ka dhunë. Është sqaruar e vërteta nga e kota. E kush nuk i beson të pavërtetat, e i beson Allahut, ai është kapur për lidhjen më të fortë, e cila nuk ka këputje. Allahu është dëgjues i dijshëm.**

---

ata që nuk iu përmbajtën urdhërit, i largoi prej radhëve të ushtrisë si të dobët. Besimtarët e sinqert, të mbështetur në ndihmën e Zotit, vendosën të sakrifikojnë jetën dhe si të tillë, edhe pse ishin më pak në numër, i dolën përballë ushtrisë së madhe të Xhalutit.

Një djalë i ri, me ndjenja të larta shpirtërore, që ishte në ushtrinë e Talutit, e që quhej Davud, e mbyti mizorin e madh Xhalutin. Pas Talutit, Davudi bëhet edhe sundues edhe pejgamber, e pas tij biri i tij Sulejmani dhe ajo periudhë historike konsiderohet më fatlumja për beni israilitët.



**257. Allahu është mbikëqyrës i atyre që besuan, i nxjerr ata prej errësirave në dritë. E kujdestarë të atyre që nuk besuan janë djajtë që i nxjerrin ata prej drite e i hudhin në errësira. Ata janë banues të zjarrit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë.**

**258. A nuk ke arritur të dijsh për atë që përse Allahu i kishte dhënë pushtet, ai *(Nemrudi)* polemizoi me Ibrahimin rreth Zotit të tij. Kur Ibrahimi tha: "Zoti im është Ai që jep jetë dhe vdekje!" Ai tha: "Edhe unë jap jetë dhe vdekje!" Ibrahimi tha: "Zoti im e sjell diellin nga lindja, sille pra ti atë nga perëndimi?" Atëherë ai që nuk besoi mbeti i hutuar. Allahu nuk e shpie në rrugë të drejtë popullin mizor.**

**259. Ose *(nuk je i njohur)* me shembullin e atij që kaloi pranë një fshati që ishte rrënuar në kulmet e tij, e ai tha: "Si e ngjallë Allahu këtë pas shkatërrimit të tij?" e Allahu e bëri të vdekur atë *(pyetësin - Uzejrin)* njëqind vjet, pastaj e ringjalli dhe i tha: "Sa qëndrove *(i vdekur)*?" Ai tha: "Një ditë, ose një pjesë të ditës!" Ai *(Allahu)* Tha: "Jo, por ke ndejur *(i vdekur)* njëqind vjet, shikoje ushqimin dhe pijen tënde si nuk është prishur, e shikoje edhe gomarin tënd *(si iu kanë shkapërderdhur eshtrat)*. E për të bërë ty argument, për njerëzit *(bëmë këtë sprovë)*, shiko se si i kombinojmë eshtrat e pastaj i veshim me mish. E kur iu bë e qartë atij, tha: "U binda se me të vërtetë Allahu ka mundësi për çdo send!"**



**260. Përkujto kur Ibrahimi tha: "Zoti im, më mundëso të shoh se si i ngjall të vdekurit?" Ai *(Zoti)* tha: "A nuk je i besueshëm?" Ai *(Ibrahimi)* tha: "Po, por desha që zemra ime të ngopet *(bindje)!*" Ai *(Zoti)* tha: "Merri katër shpendë pranë vete *(therri e copëtoj)*, e pastaj në çdo kodër vëne nga një pjesë të tyre, mandej thirri ato, do të vijnë ty shpejt, e dije se Allahu është i gjithfuqishmi, i urti.***

**261. Shembulli i pasurisë së atyre që e japin në rrugën e Allahut, është si i një kokrre që i mbin shtatë kallinj, në secilin kalli njëqind kokrra. Allahu ia shumëfishon *(shpërblimin)* atij që dëshiron, Allahu është bujar i madh, i di qëllimet.**

**262. Ata që për hirë të Allahut e japin pasurinë e tyre, e pastaj atë që e dhanë nuk e përcjellin me të përmendur e mburrje, ata e kanë shpërblimin e vet te Zoti i tyre, për ata nuk ka frikë, ata as që do të brengosen.**

**263. Një fjalë e mirë dhe një lehtësim *(që i bëhet lypësit)* është më e dobishme se një lëmoshë që përcillet me të keqe. Allahu nuk ka nevojë për askë, është i butë.**

**264. O ju që besuat, mos i prishni lëmoshat tuaja me të krenuar e me ofendim siç bën ai që e jep pasurinë e vet sa për sy e faqe të njerëzve, e nuk e beson Allahun as botën tjetër. Shembulli i tij është si një guri i madh e i lëmuar që mbi të ka pak dhé, e kur e godet atë një shi i madh e lë të zhveshur *(lakuriq)*. Ata *(formalistët)* nuk arrijnë asgjë nga ajo që punuan. Allahu nuk e udhëzon popullin jobesimtarë.**

* Pejgamberët e Zotit janë të njëjtë, përsa i përket asaj se të gjithë janë të dërguar prej Zotit. Disa prej tyre janë të dalluar me detyra e cilësi të posaçme, siç ishte Musai të cilit i foli Zoti, Isai që ishte i ndihmuar prej Xhibrilit, Muhammedi që ishte në shkallën më të lartë ngase ishte i dërguar, dhe mëshirë për tërë botën.

Popujt që erdhën pas tyre nuk do të duhej të përçahen derisa të gjithë kishin pejgamberin e dërguar prej Zotit, por disa nuk deshën të pranojnë as pejgamber as shpallje tjetër, përveç të tyre, andaj nuk u ndihmoi vullneti i Zotit.

Ajetul kursijji ose tesbih dova është një nga ajetet me famë shumë të madhe, e thuhet se në te është emri i madh i Zotit - ismi a'dham.

Liria në besim është e garantuar sipas dispozitave islame. Dhuna për t'i futur njerëzit në fé, nuk është parim islam, andaj përhapja e fesë islame me dhunë, sipas tendencës së disave, nuk është e vërtetë.

Kundërshtari i Ibrahimit ishte njëfarë Nemrudi bin Ken'an, kështu mendojnë komentatorët e Kur'anit, anipse nuk është përmendur emri i tij. Pushteti dhe pasuria, të cilat ia kishte dhuruar Zoti, ia rritën mendjen dhe në vend që të adhuronte dhe falënderonte Zotin, ai deshi ta quaj vetën Zot. Zakonisht pozita dhe pasuria janë gjendje që te disa njerëz luajnë rol negativ, sepse këto i zhveshin ata prej virtyteve të larta njerëzore dhe i bëjnë mendjemdhënj.



265. E shembulli i atyre që pasurinë e vet e japin nga bindja e tyre e duke kërkuar kënaqësinë e Allahut, i përngjan një kopshti në një rafshnaltë që i bie shi i madh, e ai jep fruta të dyfishtë. Po edhe nëse nuk i bie shi i madh, i bie një rigë *(që i mjafton)*. Allahu sheh atë që veproni.

266. A dëshiron ndonjëri prej jush që ka një kopsht me hurma e rrush, në të cilin rrjedhin lumenj, që në të ka nga të gjithë frutat, e atë *(pronarin e kopshtit)* ta ketë kapur pleqëria dhe ai të këtë pasardhës të mitur, e atë *(kopshtin)* ta godasë ndonjë stuhi me zjarr e ta djegë. Kështu Allahu ua sqaron argumentet për të menduar ju.

267. O ju që besuat, jepni nga më e mira e asaj që e fituat dhe nga ajo që u dhamë prej tokës, e mos nxitoni ta jepni atë më të pavlefshmen nga ajo, e që ju nuk do ta pranonit atë për vete vetëm symbyllas. E, dinë se Allahu s'ka nevojë për ju është i madhëruar.

268. Djalli ju frikëson nga varfëria dhe ju urdhëron për të këqia, e Allahu ju garanton falje *(mëkatesh)* e begati; Allahu është dhurues i madh, është i dijshëm.

269. Ai ia dhuron urtësinë atij që do, e kujt i është dhënë urtësia, atij pra i është dhuruar mirësi e madhe, përveç të mençurëve këtë nuk e kupton kush.

---

Ibrahimi e la gojëhapur kundërshtarin.

Për fshatin, vendbanimin e shkatërruar thuhet se ishte Jerusalemi, të cilin e kishte rrënuar në themel njëfarë Buhtunasri në shekullin e gjashtë para epokës së re. Njeriu që kaloi atypari thuhet se ishte Uzejri, i cili kur e pa ashtu të shkatërruar u habit dhe i shkoi mendja te ringjallja. Ai mendoi se kishte ra në gjumë, pse kur u zgjua e gjeti ushqimin e paprishur, por kur shikoi gomarin që ishte zhdukur e i kishte mbetur vetëm ndonjë copë ashti, ai atëherë e kuptoi se kishte qëndruar shumë. Prova e Zotit: ushqimin nuk ia kishte prishur, kurse gomari ishte shkatërruar e në prezencën e tij ia bashkoi eshtrat, e mveshi me muskulaturë dhe e bëri të gjallë. Kjo ishte një provë për njerëzit se si fuqia e Zotit do të ringjallë të vdekurit për ditën e gjykimit.

Ibrahimi kërkoi ta shoh me sy se si i ngjall Zoti të vdekurit, ai nuk dyshoi në ringjallje, andaj e bëri pyetjen: "si" i ringjalle e jo a i ringjalle. Kjo është dëshirë e çdo besimtari për t'i përjetuar konkretisht mrekullitë e Zotit. Ibrahimi nuk i ngjalli shpezët e copëtuara, ato i ngjalli, Zoti, kurse për Ibrahimin kjo ishte një mrekulli.



**270. Allahu di për atë që e keni dhënë nga pasuria ose keni zbatuar ndonjë premtim *(nedhër)*, e për ata mëkatarët nuk ka ndonjë ndihmëtarë.**

**271. Nëse lëmoshat i jepni haptazi, ajo është mirë, po nëse ato u jepni të varfërve fshehurazi, ajo është edhe më e mirë për ju dhe Ai ua largon *(me punë të mira)* të këqiat. Allahu është i njohur hollësisht për veprat tuaja.**

**272. Nuk është obligim yti *(Muhammed)* udhëzimi i tyre *(në rrugë të drejtë)*, Allahu e shpie në rrugë të drejtë atë që do. Çkado që të jepni nga pasuria, e keni për veten tuaj, po mos jepni për tjetërkë, por vetëm për hir të Allahut, e çkado që t'u jepni të tjerëve nga pasuria, ajo do t'u kompensohet në mënyrë të plotë duke mos u dëmtuar ju.**

**273. *(jepni)* Për të varfërit që janë të angazhuar në rrugën e Allahut dhe nuk kanë mundësi të gjallërojnë me tokë, duke qenë se ata nuk lypin, prandaj ai që nuk e dinë gjendjen e tyre mendon se ata janë të pasur. Ata i njeh nga vetë pamja e tyre *(të rraskapitur)*, por nuk kërkojnë e as nuk i mërzitin njerëzit. Pra çkado që të jepni nga pasuria, s'ka dyshim se atë Allahu e di shumë mirë.**

**274. Ata, të cliët pasurinë e vet e shpërndajnë *(në rrugë të Zotit)* natën e ditën, fshehurazi ose haptazi, ata shpërblimin e vet e kanë te Zoti i tyre dhe për ta nuk ka as frikë, as pikëllim.***

---

* Pasuria e dhënë sipas urdhërit të Zotit, shpërblehet shumëfish, e është krahasuar me shumëfishin e kokrrës, por ai nuk është kufi, ngase Zoti atë që e do e shpërblen pa masë të caktuar. Kjo ka ndikuar që ndër myslimanët e parë gjendja ekonomike të mos jetë shumë e dalluar dhe pasuria të mos jetë shumë e grumbulluar te disa njerëz. Vetëm pasuria e dhënë sinqerisht për hir të Allahut dhe jo e përcjellë me lavdërime e ofendime, shpërblehet shumëfish.

Sadakaja e dhënë në vendet e porositura dhe me qëllim të pastër, është pa ndërprerë e shpërblyer prej Zotit dhe i përngjan kopshtit që kurr nuk i ndërprenë frutat. Sadakaja që është dhënë sa për sy e faqe dhe jo me qëllim të sinqert, është e zhdukur, sikurse frutin e kopshtit që e shkatërron breshëri e zjarri.

Shejtani i frikëson njerëzit se nëse japin sadaka, ose zeqatë do të varfërohen, do të fiken, andaj ata që e dëgjojnë atë, edhe nëse japin, e japin atë pjesë më të pavlefshme të pasurisë së tyre. Zoti i trimëron bujarët se do t'ua shtojë pasurinë e tyre dhe do t'i shpërblejë pa masë nëse e japin atë më të dashuren, më të dhimbshmen.

Të japësh sadakanë haptas është mirë, por duhet ruajtur formalitetit, andaj ta japësh fshehurazi sinqeriteti është më i sigurt.



**275. Ata që e hanë kamatën, ata nuk ngriten ndryshe vetëm se si ngritet ai i çmenduri nga të prekurit e djallit. Këtë ngase ata thanë: "Edhe shitblerja nuk është tjetër, por njësoj sikurse edhe kamata!" e Allahu e ka lejuar shitblerjen, por e ka ndaluar kamatën. Atij që i ka arritur këshillë *(udhëzim)* prej Zotit të tij dhe është ndalë *(prej kamatës)*, atij i ka takuar e kaluara dhe çështja e saj mbetet te Allahu, e kush e përsërit *(pas ndalimit)*, ata janë banues të zjarrit, ku do të mbesin përgjithmonë.**

**276. Allahu e zhduk kamatën dhe e shton lëmoshën, Allahu nuk e do asnjë besëpremë e mëkatar.**

**277. S'ka dyshim se ata që besuan dhe bënë vepra të mira, e falën namazin dhe e dhanë zeqatin, ata i pret shpërblim i madh te Zoti i tyre, ata nuk do të kenë kurrfarë frike as brengosje.**

**278. O ju që besuat, kinie frikë Allahun dhe nëse jeni besimtarë të sinqert, hiqni dorë prej asaj që ka mbetur nga kamata.**

**279. E në qoftë se nuk e bëni këtë *(nuk hiqni dorë nga kamata)*, atëherë binduni se jeni në konflikt me Allahun dhe të dërguarin e Tij. E nëse jeni penduar, atëherë juve u takon kryet e mallit tuaj, askë nuk e dëmtoni, as vetë nuk dëmtoheni.**

**280. Po në qoftë se ai *(borxhlia)* është në gjendje të vështirë, atëherë bëni një pritje deri të vijë në një çlirim. E t'ja falni *(borxhin)* në emër të lëmoshës, ajo, nëse e dini, është shumë më mirë për ju.**

**281. Dhe ruajuni një ditë kur në të ktheheni tek Allahu, dhe secilit njeri i plotësohet ajo që e ka fituar, dhe atyre nuk u bëhet padrejtë.**

---

Nuk është obligim i Muhammedit që t'i shpie njerëzit në rrugë të drejtë, ajo është punë e Allahut, andaj ata që i udhëzoi Allahu nuk bëjnë kopraci dhe pasurinë e tyre e japin për ata që janë të angazhuar me punë në të mirë të rrugës së Zotit, në të mirë të fesë islame, e nuk kanë kohë të merren me punë për gjallërim.

Besimtarët e sinqert nuk ankohen asnjëherë për sakrificat e tyre, prandaj nuk kërkojnë as lëmoshë, edhe pse kanë nevojë për te; preokupim kryesor i tyre është rruga e Zotit, andaj të tillëve duhet ndihmuar.

Sadakaja është ajo që njeriu e jep nga vullneti i tij i mirë, e nuk është obligim, andaj është më mirë të jepet fshehtazi, e të mos kuptohet ndonjë mendjemadhësi ose krenari ndaj të tjerëve. E zeqati është obligim dhe si i tillë jepet publikisht për t'u përkujtuar edhe të tjerëve se obligimin duhet zbatuar.

**282. O besimtarë, kur merrni hua prej njëri-tjetrit për një afat të caktuar, shkruajeni atë. Dhe nga gjiu juaj le të shkruaj një shkrues i drejtë dhe të mos ngurrojë nga të shkruarit ashtu siç e ka mësuar Allahu. Le të shkruaj, e atij le t'i diktojë ai që pranon borxhin, le t'i frikësohet Allahut, Zotit të tij e të mos lërë mangu asnjë send nga ai. E në qoftë se ai që ngarkohet me borxh është i paaftë mentalisht, është i mitur ose nuk është në gjendje të diktojë, atëherë le të diktojë drejt kujdestari i tij. Kërkoni të dëshmojnë dy dëshmitarë burra nga mesi juaj, e në qoftë se nuk janë dy burra, atëherë një burr e dy gra, nga dëshmitarët që i pëlqeni.** *(Dy gra në vend të një burri)* **Për atë se nëse njëra prej tyre gabon, t'ia përkujtojë tjetra. Dëshmitarët të mos refuzojnë kur të thirren. Dhe mos përtoni për ta shkruar atë dhe afatin e tij, i vogël qoftë ose i madh, sepse kjo është më e drejtë tek Allahu, më e fortë për dëshmi dhe më afër mosdyshimit. Vetëm nëse është tregti e menjëhershme** *(dora-doras)* **që e praktikoni mes jush, atëherë nuk është ndonjë mëkat të mos e shënoni. Por, kur bëni shitblerje, dëshmonie. E ai** *(pronari i pasurisë)* **nuk dëmton as shkruesit as dëshmitarët, e nëse bëni** *(dëmtimin)*, **ai është mosrespekt juaji** *(ndaj dispozitave të Allahut)*. **Kinie frikë Allahun se Allahu u dhuron dituri** *(të jashtëzakonshme)*, **Allahu është i gjithdijshëm për çdo send.**





**283. E në qoftë se gjendeni në udhëtim dhe nuk gjeni shkrues, atëherë merrni peng *(paradhënie ose kapar)*. E nëse i besoni njëri-tjetrit, atij që i është besuar le ta zbatojë atë *(emanetin)* që i është besuar, dhe le të kenë frikë Allahun, Zotin e Tij. Mos e fshehni dëshminë, sepse ai që e fsheh atë, ai është mëkatar, me zemrën e vet, Allahu di për atë që vepronl.***

**284. Vetëm të Allahut janë gjithçka ka në qiej dhe ç'ka në tokë, e për atë që e keni në shpirtin tuaj, e shfaqët haptazi ose e mbajtët fshehtë, Allahu do t'ju marrë në përgjegjësi, e ia fal atij që do dhe e dënon atë që do. Allahu ka mundësi për çdo send.**

**285. I dërguari i besoi asaj që iu shpall prej Zotit të Tij, e ashtu edhe besimtarët. Secili i besoi Allahut, engjëjve të Tij, shpalljeve të Tij, të dërguarëve të Tij. Ne nuk bëjmë dallim në asnjërin nga të dërguarit e Tij dhe thanë: "Iu përgjegjëm *(thirrjes)* dhe respektuam *(urdhërin)*. Kërkojmë faljen tënde o Zot ynë! Vetëm te Ti është ardhmëria jonë.**

**286. Allahu nuk e obligon asnjë njeri përtej mundësisë së tij, atij *(njeriut)* i takon ajo që e fitoi dhe atij i bie ajo *(e keqe)* që e meritoi. Zoti ynë, mos na dëno nëse harrojmë ose gabojmë! Zoti ynë, mos na ngarko neve barrë të rëndë siç i ngarkove ata që ishin para nesh! Zoti ynë, mos na ngarko me atë për të cilën ne nuk kemi fuqi! Na i shlyej mëkatet, na i mbulo të këqiat, na mëshiro. Ti je mbrojtësi ynë, na ndihmo kundër popullit pabesimtarë! * ***

---

* Pasi Allahu urdhëroi për dhënien e pasurisë në rrugën e mirë të Tij, Ai veçoi lëmoshën, sadakanë dhe shpërblimin për te, duke shpjeguar se ajo është bujari, krenari dhe pastërti. Në këto ajete përmendet edhe ana e kundërt, përmendet fitimi i ndyrë, koprracia dhe shpirtëngushtësia e atij që e merr kamatën. Fjala "**riba**" në sheriatin islam nënkupton kamatën - fajden, e që është teprica nga kryet e mallit, të cilën e merr prej borxhliut në emër të afatizimit. Kjo praktikë është e ndaluar rreptësisht në fenë islame, sepse pasanikët e kanë për detyrë t'i ndihmojnë nevojtarët në përmirësimin e gjendjes së tyre të vështirë, e jo t'i shtypin e t'ua keqësojnë gjendjen edhe më shumë. Ata që respektojnë urdhërat e Zotit, atyre u shtohet bereqeti e pasuria në këtë botë, kurse në botën tjetër, ata kanë thevab të shumëfisht. Ndërsa ata që nuk rrespektojnë urdhërin e Zotit, nuk do të gëzojnë pasurinë e tyre në këtë botë, kurse në botën tjetër ata do të ngriten prej varrezave të shtrembëruar nga defektet e çmendjes, e pastaj i pret zjarri i xhehenemit.

Kamata është aq shumë e urrejtur sa që shfrytëzuesit e saj, janë vënë në dyshim për besimin e tyre, e s'ka mjerim më i madh se të konsiderohen armiq të Allahut, dhe të dërguarit të Tij.

Ajeti 281 në këtë kaptinë, është i fundit nga Kur'ani që iu shpall Muhammedit. Thuhet se pas shpalljes, së këtij ajeti, Pejgamberi jetoi edhe nëntë ditë. Është përkujtues i madh, ndaj asaj dite të madhe kur çdo kush do të përgjigjet për veprat e bëra. Pra, me këtë ajet merr fund shpallja - vahji. =

= Pas sadakasë së lavdëruar, pas kamatës së përbuzur, Kur'ani na mëson për rregullat që duhet praktikuar në lëmenjt e ndryshëm të jetës, posaçërisht në huazime, në shitblerje, në dëshmime dhe në dokumente të shkruara.

** Kur u shpall ajeti sipas së cilit kuptohet se edhe për idetë e qëlimet që qarkullojnë në shpirtërat dhe në zemrat tona, do të duhej të japim llogari para Zotit, sahabët, shokët e Pejgamberit u ngushtuan dhe shkuan e i thanë Pejgamberit se është e pamundur të gjejmë shpëtim, derisa do të përgjigjemi edhe për përsiatje e mendime, për atë që vetëm na shkoi mendja. Pejgamberi u tha: mos bëni si bënë ithtarët e librit para jush kur thanë: dëgjuam, kundërshtuam, por ju thoni: dëgjuam dhe u bindëm! Pas respektit që e shprehën sahabët ashtu si u tha Pejgamberi, u shpall ajeti: Allahu nuk obligon askë vetëm me aq sa ka mundësi... pra, nuk ka dënim për paramendime, nëse ato nuk zbatohen në praktikë.

Buhariu shënon se Pejgamberi ka thënë: "Atij që me kujdes i lexon dy ajetet e fundit të Bekares, i mjaftojnë si përkujtim ndaj Zotit për atë natë".

Sipas Muslimit: Pejgamberit i vie një melek e i thotë: "Myzhde për dy drita që t'u dhanë, e që nuk iu kanë dhënë asnjë pejgamberi para teje: Fatihatul kitabi **(elhami)** dhe fundi i kaptinës Bekare, me leximin e një shkronje të tyre, fitohet drita".

Në këto ajete të fundit përmenden kushtet e besimit islam, përmendet se besimtarët e besimit islam janë të obliguar t'i besojnë të gjithë pejgamberët e Zotit, e këtu manifestohet kuptimi universal i thënieve të Kur'anit, i cili i drejtohet mbarë njerëzve të botës.

„Me ndihmën e Zotit përfundoi përkthimi dhe komentimi i kaptinës "El Bekaretu".

# SURETU ALI IMRAN

## KAPTINA 3

*E zbritur në Medinë pas sures El Enfal, ajete: 200*

*Në atë kohë kur Muhammedit a.s. ishte duke iu shpallur Kur'ani, ithtarët e librit - ehli kitab, ishin të ndarë në dy grupe,sipas periudhës historike, grupin e parë të tyre e përbënin jehuditë, kinse si ithtarë të librit Tevrat i cili iu pat shpallur Musait a.s. Për devijimet që i bënë ata në librin e tyre, për qëllimet dhe motivet me të cilat u përpoqën ta kundërshtojnë Kur'anin dhe Muhammedin, është theksuar bukur gjërësisht në kaptinën Bekare, që ishte para kësaj.*

*Në këtë kaptinë flitet për grupin e dytë të ithtarëve të librit, për ithtarët e Inxhilit, i cili iu shpall Isait a.s., andaj gati e tërë gjysma e parë e kësaj kaptine flet rreth besimit të Nesarëve, që tash quhen të krishterë, rreth besimit të tyre për Isain dhe për nënën e tij Merjemen.*

*Sipas mendimit të mufesirinëve, shkak i shpalljes së kësaj sureje ishte rasti i një dialogu që u zhvillua ndërmjet Muhammedit dhe ndërmjet një grupi, përfaqësues të nesarëve të Nexhranit.*

*Në atë kohë, ndër ithtarët e grupit të dytë të librit, ndër krishterët mbretëronin bindje të ndryshme përkitazi me Isain. Një pjesë e tyre mendonin për Isain se ishte zot dhe atë bindje të tyre e mbështetnin në mrekullinë e tij sipas së cilës ai e ngjalli të vdekurin. E disa mendonin se, meqë Isai nuk pati baba ishte bir i Zotit. Të tjerët ishin të mendimit se Isai ishte një nga tri shtyllat e Hyjnisë, e cila përbëhej prej: at, bir dhe shpirt i shenjtë, ose siç thuhet teoria e "trinisë" ashtu siç e quan edhe Kur'ani "thalithu thelathe". Pse dhe si u ndanë në ato grupe, ekzistojnë shumë shkaqe e rrethana për të cilat flasin dokumentet e shumta.*

*Këtu në këtë kaptinë shtrohet çështja e besimit në një të vetmin Zot, pra e besimit të drejtë dhe të vërtetë për të cilin mësuan të gjithë pejgamberët dhe të gjitha shpalljet. Shtrohet çështja e Isait si pejgamber i Zotit, por njeri, e asgjë tjetër. Flitet për famën dhe meritën e nënës së Isait, për Merjemen. Duke sjellë fakte e argumente bindëse, refuzohen në mënyrë të prerë të gjitha mendimet dhe pretendimet e gabuara rreth Isait e nënës së tij.*

*Në këtë sure janë përmbledhur edhe shumë çështje të tjera që u përkasin rregullave të sheriatit islam, si: haxhi, lufta, çështja e kamatës, çështja e atyre që nuk e japin zeqatin, lufta në Bedr, në Uhud. Përfundon duke dhënë udhëzime se si duhet vështruar gjithësinë e dukuritë e saj dhe bindur për Krijuesin Fuqiplotë.*

*Quhet: "Suretu Ali Imran" - ngase i bëhet një vështrim asaj familjeje të ndershme, familjes Imran, babait të Merjemes, nënës së Isait.*

## SURETU ALI IMRAN

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Elif, Lamë, Mimë.**

**2. Allahu është Një, e nuk ka të adhuruar (Zot) pos Tij, është i përjetshëm mbikëqyrës.**

**3. Ai ta zbret ty *(Muhammed)* librin me argument që është vërtetues i librave të mëparshme. Ai e zbriti më parë Tevratin dhe Inxhilin.**

**4. Udhërrëfim për njerëz, e zbriti edhe Furkanin *(dalluesin e së vërtetës nga gënjeshtra)*. S'ka dyshim se ata që mohojnë argumentet e Allahut i pret ndëshkimi i rreptë. Allahu është ngadhënjyes, shpagimtar.***

**5. S'ka dyshim se Allahut nuk mund t'i fshihet asgjë në tokë e as në qiell.**

**6. Ai është që ju krijon *(formon)* juve në mitra ashtu si të dojë. S'ka Zot pos Tij, e që është fuqiplotë i urti.**

**7. Ai është që ta zbriti librin ty e që në të ka ajete të qarta dhe ato janë bazë e librit, e ka të tjerë që nuk janë krejtësisht të qartë *(muteshabih)*. E ata që në zemrat e tyre kanë anim kah e shtrembëta, ata gjurmojnë atë që nuk është krejt e qartë për të shkaktuar huti, e kinse kërkojnë komentin e tyre. Po, pos Allahut askush nuk e di domethënien e tyre të saktë. Dijetarët e pajisur me dituri thonë: "Ne u kemi besuar atij *(atyre që janë të paqarta)*, të gjitha janë nga Zoti ynë! Por këtë e kuptojnë vetëm ata që janë të zotët e mendjes.**


سُورَةُ آلِ عِمْرَانَ — الجزء الثالث
سُورَةُ آلِ عِمْرَانَ
بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ
الٓمٓ ﴿١﴾ ٱللَّهُ لَآ إِلَٰهَ إِلَّا هُوَ ٱلْحَىُّ ٱلْقَيُّومُ ﴿٢﴾ نَزَّلَ عَلَيْكَ ٱلْكِتَٰبَ
بِٱلْحَقِّ مُصَدِّقًا لِّمَا بَيْنَ يَدَيْهِ وَأَنزَلَ ٱلتَّوْرَىٰةَ وَٱلْإِنجِيلَ ﴿٣﴾ مِن
قَبْلُ هُدًى لِّلنَّاسِ وَأَنزَلَ ٱلْفُرْقَانَ إِنَّ ٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟ بِـَٔايَٰتِ ٱللَّهِ لَهُمْ
عَذَابٌ شَدِيدٌ وَٱللَّهُ عَزِيزٌ ذُو ٱنتِقَامٍ ﴿٤﴾ إِنَّ ٱللَّهَ لَا يَخْفَىٰ عَلَيْهِ
شَىْءٌ فِى ٱلْأَرْضِ وَلَا فِى ٱلسَّمَآءِ ﴿٥﴾ هُوَ ٱلَّذِى يُصَوِّرُكُمْ
فِى ٱلْأَرْحَامِ كَيْفَ يَشَآءُ لَآ إِلَٰهَ إِلَّا هُوَ ٱلْعَزِيزُ ٱلْحَكِيمُ ﴿٦﴾ هُوَ
ٱلَّذِىٓ أَنزَلَ عَلَيْكَ ٱلْكِتَٰبَ مِنْهُ ءَايَٰتٌ مُّحْكَمَٰتٌ هُنَّ أُمُّ ٱلْكِتَٰبِ
وَأُخَرُ مُتَشَٰبِهَٰتٌ فَأَمَّا ٱلَّذِينَ فِى قُلُوبِهِمْ زَيْغٌ فَيَتَّبِعُونَ مَا تَشَٰبَهَ
مِنْهُ ٱبْتِغَآءَ ٱلْفِتْنَةِ وَٱبْتِغَآءَ تَأْوِيلِهِۦ وَمَا يَعْلَمُ تَأْوِيلَهُۥٓ إِلَّا ٱللَّهُ
وَٱلرَّٰسِخُونَ فِى ٱلْعِلْمِ يَقُولُونَ ءَامَنَّا بِهِۦ كُلٌّ مِّنْ عِندِ رَبِّنَا وَمَا يَذَّكَّرُ
إِلَّآ أُو۟لُوا۟ ٱلْأَلْبَٰبِ ﴿٧﴾ رَبَّنَا لَا تُزِغْ قُلُوبَنَا بَعْدَ إِذْ هَدَيْتَنَا وَهَبْ
لَنَا مِن لَّدُنكَ رَحْمَةً إِنَّكَ أَنتَ ٱلْوَهَّابُ ﴿٨﴾ رَبَّنَآ إِنَّكَ جَامِعُ
ٱلنَّاسِ لِيَوْمٍ لَّا رَيْبَ فِيهِ إِنَّ ٱللَّهَ لَا يُخْلِفُ ٱلْمِيعَادَ ﴿٩﴾
٥٠

**8. "Zoti ynë, mos na i lako zemrat tona pasi na drejtove, na dhuro mëshirën Tënde, pse vetëm Ti je dhuruesi i madh".**

**9. "Zoti ynë, Ti je ai që në një ditë do t'i tubosh njerëzit, ditë për të cilën nuk ka dyshim. Allahu nuk shkel premtimin e vet.****

---

* Derisa Zoti domosdo duhet të jetë i përjetshëm dhe gjithnjë të komandojë me tërë ekzistencën, Ai nuk mund të jetë njeri me jetë të përkohshme siç ishin pejgamberët në mesin e të cilëve edhe Isai.

Kur shpalleshin pjesë të kësaj kaptine ende nuk kishte përfunduar zbritja e tërë Kur'anit, andaj Zoti i thotë Muhammedit: Ta zbret...

Shpalljet nga Zoti janë mëshirë, janë rregulla e dispozita sipas së cilave njerëzit duhet programuar jetën, sjelljet dhe marëdhëniet e tyre me të tjerët. I tillë ka qenë Tevrati e pas tij Inxhili e edhe Kur'ani. Derisa është besuar për Tevratin dhe Inxhilin se janë shpallje nga Zoti, pse të mos besohej Kur'ani i cili vërteton shpalljet e mëparshme. Pra nuk ekzistojnë fakte për mohimin e tij, dhe urrejtja pse ky zbuloi devijimet që janë bërë në shpalljet e para, nuk është e udhës, e as me vend, prej kujtdo qoftë ajo.

** Allahut nuk mund t'i fshehen deformimet që janë bërë ose që bëhen në shpalljet e Tij. Nuk mund t'i fshehen as përpjekjet e atyre që disa ajete të paqarta të Kur'anit t'i interpetojnë sipas dëshirës apo interesit të tyre, e të shkaktojnë polemikë ndërmjet besimtarëve. Në përgjithësi ajetet e Kur'anit kanë kuptim të qartë, por ka disa që kuptimi i tyre nuk është krejt i qartë, siç janë simbolet në fillim të disa kaptinave etj. Ajetet e tilla quhen muteshabih, që do të thotë: nuk është i qartë qëllimi nga se thuhet në mënyrë të përgjithshme. Më gjerësisht për citatet e Kur'anit flet shkenca e Usuli fikhut.



**10. Është e vërtetë se atyre që nuk besuan nuk do t'u vlejë asgjë para Allahut, as pasuria e as fëmijët e tyre. Ata vetë janë lëndë e zjarrit.**

**11. Si gjendja e pasardhësve të faraonit dhe e atyre që ishin para tyre, që përgënjeshtruan argumentet tona, e Allahu i shkatërroi me fajet e tyre, Allahu ndëshkon shumë ashpër.**

**12. Thuaju atyre që nuk besuan: "Do të jeni të mposhtur *(në këtë jetë)* dhe do të hidheni në xhehenem. Sa i shëmtuar është ai djep *(shtrat)*.**

**13. Ju *(jehudi)* patët një përvojë të madhe në ato dy grupet që u konfrontuat ndërmjet vete. Njëri grup luftonte në rrugën e Allahut, e tjetri ishte pabesimtar, dhe me shikimin e syve të tyre i shihnin se ishin dy herë më shumë se besimtarët. Po, Allahu me ndihmën e vet përforcon atë që do. Vërtet, në këtë është një përvojë e madhe për ata që kanë mendje të kthjelltë.***

**14. Njerëzve u është zbukuruar dashuria ndaj të këndshmeve, ndaj grave, ndaj djemve e ndaj pasurisë së grumbulluar nga ari e argjendi, ndaj kuajve të stolisur, bagëtisë e bujqësisë. Këto janë kënaqësi të kësaj bote, po tek Allahu është e ardhmëja më e mirë.**

**15. Thuaj: "A t'ju kumtoj për diç shumë më të mirë se ato *(kënaqësitë e dynjasë)*? Për ata që janë ruajtur, ata kanë tek Zoti i tyre xhennete nëpër të cilët rrjedhin lumenj dhe aty do të jenë përgjithmonë, kanë edhe bashkëshorte të pastra, e gëzojnë edhe kënaqësinë e Allahut. Allahu është i kujdesshëm për robtë.**

---

* Zoti xh. sh, ua tërhoqi vërejtjen idhujtarëve arabë, kundërshtarë të Kur'anit dhe të Muhammedit, duke u thënë se e vërteta do të triumfojë dhe ju do të mposhteni edhe në këtë jetë, ashtu siç u shkatërruan ithtarët e Faraonit, e nuk u vlejti as atyre dhe nuk do të ju vlejë as juve as pasuria as djemtë. Madje ju vetë do të jeni lëndë djegëse në xhehenem. Vendi i tyre në xhehenem është trajtuar si djep, e, ka për qëllim t'i njoftojë kundërshtarët mendjemëdhënj se do të jenë aq të paaftë, aq të dobët, sa që i përngjajnë foshnjes që nuk ka kurrfarë aftësi,e por të tjerët vëjnë aty ku të duan.



16. Ata të cilët thonë: "Zoti ynë, ne sinqerisht besuam, na i falë mëkatet tona na ruaj prej ndëshkimit të zjarrit!"

17. Dhe ata që janë të durueshëm, të drejtë, të devotshëm e dorëdhënës, dhe të cilët në kohën e agimit *(syfyrit)* kërkojnë ndjesë.

18. Allahu vërtetoi se nuk ka zot tjetër përveç Tij, e dëshmuan edhe engjëjt e dijetarët, dhe se Ai është zbatues i drejtësisë. Nuk ka zot, përveç Tij Fuqiplotit e të Urtit.

19. Feja e pranueshme tek Allahu është islami, e atyre që u është dhënë libri, pasi mësuan për të vërtetën, vetëm nga zilia mes vete kundërshtuan. E kush mohon argumentet e Allahut, le ta dijë se Allahu shpejt do t'i japë llogarinë.

20. E, nëse ata polemizojnë me ty, ti thuaj: "Unë me tërë qenien time i jam dorëzuar Allahut, e edhe ithtarët e mij!" E thuaju edhe atyre që u është dhënë libri dhe injorantëve: "A pranuat fenë islame?" Nëse pranuan islamin, atëherë e kanë gjetur të vërtetën, e nëse refuzojnë, ti ke për obligim vetëm t'u komunikosh; Allahu i di shumë mirë punët e robëve.

21. Ata që mohojnë argumentet e Allahut, mbysin pejgamberët pa farë të drejte, mbysin edhe njerëz që këshillojnë për të drejtën, ti ata lajmëroj për një ndëshkim të dhëmbshëm e pikëllues.

22. Ata veprat e tyre i asgjësuan në këtë botë dhe në botën tjetër, ata nuk kanë ndonjë mbrojtës.

---

Konfrontimi ndërmjet dy grupeve luftarake ka të bëjë me luftën që u bë në vendin e quajtur: "**Bedr**". Kjo luftë u zhvillua ndërmjet myslimanëve dhe idhujtarëve mekas në vitin e dytë të hixhres. Numri i myslimanëve ishte 313 e i idhujtarëve afër një mijë, por me ndihmën e Zotit myslimanët fituan, e armiku u mund dhe u mposht mu ashtu siç tha Kur'ani, dhe në historinë islame për herë të parë thyhet autoriteti idhujtaro-kurejshit, e ngritet ai islam.

Fuqia fizika nuk është gjithçka, sikurse edhe fitorja nuk varet gjithnjë nga numri. Ndihma e Zotit është ajo që ngrit moralin e lartë luftarak dhe realizon fitoren.



**23. A nuk i sheh ti ata, të cilëve u është dhënë mjaft nga libri, kur thirrën që ndërmjet tyre të gjykojë libri i Allahut, se si një grup prej tyre prapsohet. Ata janë refuzues.**

**24. E atë *(e bënin)* ngase ata thonin: "Neve nuk do të na djegë zjarri vetëm për pak ditë të numëruara, e ajo që shpifën për fenë e tyre, i mashtroi keq.**

**25. E, si do të jetë gjendja e tyre kur Ne do t'i tubojmë ata një ditë, për të cilën nuk ka dyshim dhe çdo njeriu do t'i ofrohet ajo që e ka fituar, duke mos iu bërë atyre kurrnjë e padrejtë. ***

**26. Thuaj: "O Allah, Sundues i çdo sendi, Ti ia jep pushtetin atij që do, Ti ia heq prej dore pushtetin atij që do, e lartëson atë që do dhe e përul atë që do. Çdo e mirë është vetëm në dorën Tënde, vërtet, Ti ke mundësi për çdo gjë!"**

**27. Ti e fute natën në ditë dhe Ti e fute ditën në natë, Ti nxjerr nga i vdekuri të gjallin dhe nga i gjalli të vdekurin dhe Ti e begaton pa masë atë që do!"**

**28. Besimtarët të mos i miqësojnë mosbesimtarët, e t'i lënë manash besimtarët. E kush bën atë, ai nga feja e Allahut nuk ka asgjë, përveç nëse është për qëllim ruajtja prej të keqes së tyre. Allahu ju tërheq vërejtjen me dënimin prej Tij, pse vetëm tek Allahu është e ardhmja.**

**29. Thuaj: "Edhe nëse e fshehni atë që keni në zemrat tuaja ose e publikoni, Allahu e di atë, Ai di gjithçka ka në qiej e ç'ka në tokë; Allahu është i plotfuqishëm për çdo send.**

---

* Bukuritë e kësaj bote, të cilat Zoti i krijoi për njerëz, sado që janë të lakmueshme e të dëshirueshme, nuk duhet mashtruar pas tyre dhe keqpërdorur, sepse edhe jeta e njeriut e edhe përjetimi i tyre është për një kohë të shkurtër, e nëse njeriu mashtrohet pas tyre dhe lë manash mësimet e Zotit, atëherë dështimi është shumë i madh, ngase e humb të drejtën në shpërblimet e botës tjetër që janë të përjetshme, e humbja më e madhe është ajo se njeriu i tillë nuk do të mund ta gëzojë kënaqësinë e Zotit që është kulmi i shpërblimeve, sepse atë kënaqësi mund ta gëzojnë vetëm ata që kanë qenë të ruajtur, të matur.

Meqë Allahu i bëri me dije besimtarët për shpërblimet që do t'i gëzojnë, vërtetoi se argumentet e besimit janë të qarta. Dëshmia e Allahut për veten se është Një, i plotfuqishëm, është kjo ekzistencë, është gjithësia me të gjitha qeniet. Këtë mund ta kuptojë çdo njeri i mençur. Besimi në një Zot, është ai besim, ajo fé, të cilën e shpalli Zoti që nga ekzistimi i njerëzve në këtë botë. Çdo besim tjetër përkitazi me njësinë e Zotit, është devijim i së vërtetës së shpallur prej Zotit.

Jehuditë e pyetën Muhammedin për dënimin që duhet ekzekutuar kundër atij që ka bërë dhunim, e kur Muhammedi u tha se edhe në Tevrat është masa ndëshkuese gurëzimi, ata refuzuan ta sjellin Tevratin dhe të veprojnë sipas tij, edhe pse e dinin se ashtu ishte e vërteta, por derisa e vërteta e Tevratit dhe e Kur'anit përputheshin, ata e fshehën Tevratin, përndryshe do të duhej pranuar atë që u tha Muhammedi, e ai ishte pranim edhe i fesë islame, e atë nuk e deshën.

Zoti i madhëruar i thotë Muhammedit se obligim yti është vetëm komunikimi i qartë, e Ne do t'u japim hesapin e merituar për kokëfortësinë e tyre që bënë kundër pejgamberëve, kundër Tevratit dhe e mashtruan veten duke trilluar shpifje se në xhehenem do të qëndrojnë vetëm dyzet ditë, aq sa e patën adhuruar edhe viçin. Në ditën e gjykimit do të dalin para Zotit të gjitha çështjet.

**30. Ditën kur çdo njeri e gjen pranë vete atë që veproi mirë ose keq, e për atë të keqe që e bëri, do të dëshirojë që në mes tij dhe në mes të asaj të jetë një distancë shumë e madhe *(e mos ta shohe)*. Allahu u jep të frikësohen prej dënimit që vjen prej Tij, megjithqë Allahu është i mëshirshëm ndaj robëve.**

**31. Thuaj: "Nëse e doni Allahun, atëherë ejani pas meje që Allahu t'ju dojë, t'ju falë mëkatet tuaja, se Allahu është që fal shumë, mëshiron shumë.**

**32. Thuaj: "Binduni Allahut dhe të dërguarit, e nëse ata refuzojnë, atëherë Allahu nuk i do pabesimtarët!"***

**33. Allahu e zgjodhi *(pejgamber)* Ademin, Nuhun, familjen e Ibrahimit, familjen e Imranit mbi popujt tjerë *(të asaj kohe)***

**34. Që janë pasardhës njëri prej tjetrit. Allahu dëgjon gjithçka dhe i di të gjitha.**

**35. *(Përkujtohu)*Kur gruaja e Imranit pat thënë: "Zoti im, Unë këtë që është në barkun tim, vendosa ta kushtoj thjesht vetëm për shërbimin Tënd, pra pranoje këtë prej meje, vërtet Ti je Ai që dëgjon e di!"**

**36. E kur ajo e lindi tha: "Zoti im, unë e linda femër." Po Allahu e di më së miri atë që ajo e lindi. E mashkulli nuk është si femra. "Dhe unë e emërtova atë Merjeme, e atë dhe pasardhësit e saj po t'i lë Ty në mbrojtje prej djallit të mallkuar.**

**37. Zoti i saj e pranoi premtimin e saj ashtu si është më mirë, e rriti me një edukatë të mirë e të plotë dhe e vuri nën kujdesin e Zekerijasë. Saherë që Zekerijaja hynte në mihrabin *(dhomën)* e saj gjente tek ajo ushqim e thonte: "Oj Merjeme, prej nga ty ky ushqim? Ajo i thonte: "Ai është nga Allahu, se Allahu atë që do, pa masë e furnizon!"**



---

* Në ajetet e para u argumentua se Zoti është një, se Muhammedi është i dërguar i Tij, se e vetmja fé e drejtë është islami, e në këto ajete vërtetohet se çdo çështje është në dorën e Zotit, Ai lartëson kë të dojë dhe përul kë të dojë, andaj si Pejgamberi ashtu edhe besimtarët duhet drejtuar për ndihmë vetëm Atij, duke forcuar kështu bindjen e besimit në radhët e besimtarëve.

Të futurit e natës në ditë dhe të ditës në natë, do të thotë: marrja e njërës prej tjetrës, zgjatja e njërës në tjetrën gjatë ndryshimit të stinëve. Në këtë fenomen, sytë e zemrës së njeriut gati e shohin dorën e Allahut kah i vë në lëvizje trupat qiellorë, duke e ndriçuar vendin e errët, kurse të ndritshmin e errëson. Këtë nuk mund ta bëjë njeriu. Kjo nuk ndodhi rastësisht.Këtë qarkullim të padukshëm e dirigjon dora e Fuqiplotit, e Krijuesit, e Mëshiruesit. E tillë është edhe çështja e jetës dhe e vdekjes. Për çdo moment nëpër të cilin kalon i gjalli, vdekja e bën një hap para. Ky është një sinjal për mendjen e njeriut që di të mendojë.

Miqësia me të tjerët është e lejuar në raste të nevojshme, por me kusht që ajo të mos shkojë në dëm të palës së vet besimtare. Qëllimet dhe motivet Zoti i di. Pendimi në ditën e kijametit për veprën e keqe është i kotë, për të duhet penduar sa jemi gjallë.

Sinqeriteti i besimit ndaj Allahut, manifestohet nëpërmjet zbatimit të traditës së Pejgamberit, i cili është kumtues dhe sqarues i porosive të Tij.



**38. Aty në atë moment Zekerijaja e lut Zotin e tij e thotë: "Zoti im, më falë edhe mua nga ana Juaj një pasardhës** *(fëmijë)* **të mirë, vërtet, Ti je dëgjues i lutjes!"**

**39. E duke u falur ai në faltore, engjëjt e thërrasin: "Allahu të përgëzon ty me Jahjanë, që do të vërtetojë fjalën** *(Isain)* **e ardhur nga Allahu, e që do të jetë prijës i matur dhe pejgamber nga të dalluarit!"**

**40. Ai** *(Zekerijaja)* **tha: "Zoti im, si mund të kemë unë djalë kur mua më ka arritur pleqëria dhe shoqja ime është beronjë** *(sterile)?"* **Tha** *(Allahu)*: **"Kështu, Allahu punon çka të dojë!"**

**41. Ai** *(Zekerijaja)* **tha: "Zoti im, më jepë mua një shenjë!" Shenja e jote - tha Ai - është që tri ditë nuk do të mund t'u flasësh njerëzve, pos me gjeste** *(mimikë)*, **e ti përmende shumë Zotin tënd dhe madhëroje mbrëmje e mëngjes!"***

**42. Përkujto kur engjëjt i thanë: "Oj Merjeme, Allahu të dalloi ty** *(me besim e karakter)*, **të pastroi** *(nga shpifjet ebreje)* **dhe të lartësoi mbi gratë e botës.**

**43. Oj Merjeme, vazhdoje adhurimin ndaj Zotit tënd, bën sexhde dhe falu për Zotin bashkë me ata që falen!**

**44. Këto janë nga lajmet e fshehta** *(të hershme)* **që po t'i shpallim ty. Ti nuk ishe ndër ta kur i hidhnin shortet se kush prej tyre do të bëhej kujdestar i Merjemes, nuk ishe pranë tyre as kur ata ziheshin mes vete.**

**45. Përkujto kur engjëjt i thanë: "Oj Merjeme, Allahu të përgëzon me fjalën e vet** *(me lindjen e një fëmije si rezultat i fjalës së Zotit)* **emri i të cilit është Mesih, Isa, bir i Merjemes, i famshëm në dynja e ahiret dhe nga të afërmit** *(e Zotit)*.

---

* Dashuria e Zotit nuk arrihet ndryshe, por vetëm duke i dëgjuar dhe duke i respektuar të dërguarit e Tij, sepse ata janë të zgjedhur e të dalluar dhe gëzojnë vend të lartë tek Zoti. Këtu përmendet Ademi, njeriu dhe Pejgamberi i parë, Nuhu babai i dytë i njerëzimit, familja e Ibrahimit, babait të pejgamberëve, prej të cilit rrjedh edhe Pejgamberi ynë, familja e Imranit, babait të Merjemes prej së cilës lindi Isai.

Në vazhdim të këtyre ajeteve përmenden ngjarje të jashtëzakonshme, të cilat argumentojnë për fuqinë e pakufishme të të madhit Zot, si: lindja e Merjemes, e Jahjasë dhe e Isait. E derisa më e theksuar është ajo e familjes Imran, e tërë kaptina titullohet me këtë titull: Ali Imran. Të kuptojmë se edhe i ati i Musait është quajtur Imran.

Lindja e Merjemes edhe pse ishte e natyrshme, premtimi - nedhri i së ëmës së saj ishte shumë i rëndësishëm, ngase edhe pa e lindur, atë fëmijë ia falë tempullit fetar, respektivisht e cakton për shërbim të Zotit. Ajo njëherë dëshprohet, përse lindi femër, ngase femra nuk do të mundte t'i shërbente tempullit, sipas kuptimit të saj, por Zoti xh. sh. i thotë se mashkullin, të cilin e ka dëshiruar, nuk është si kjo femër, roli dhe rëndësia e saj do të jetë shumë e madhe, sepse nuk është puna se ajo do t'i shërbejë tempullit, ajo do t'i shërbejë kauzës më të madhe, do t'i shërbejë idologjisë, besimit, imanit derisa të ekzistojë kjo jetë, ajo do ta lindë Isain pa babë, e mu aty



**46. E që duke qenë në djep *(foshnje)* u flet njerëzve, e edhe si i rritur e që është nga të përsosurit.**

**47. Ajo tha: "Zoti im, si mund të kemë unë djalë e mua s'më ka prekur njeriu *(nuk jam e martuar)?* Ai *(Allahu)* tha: "Ja, kështu, Allahu krijon çka të dojë. Kur Ai vendos për një çështje, vetëm i thotë: Bëhu! Ajo menjëherë bëhet.**

**48. Ai *(Allahu)* ia mëson atij librin *(besimin)*, urtësinë, Tevratin dhe Inxhilin.**

**49. Dhe, të dërguar te bijt e israilit: unë kam ardhur nga Zoti juaj me argument, unë nga balta ju bëj diç si shpendi, i fryej atij dhe ai me lejen e Allahut bëhet shpend, unë i shëroj të verbërit, të sëmurit në lëkur, dhe unë me lejen e Allahut ngjalli të vdekurit: unë ju tregoj për atë që e hani dhe për atë që e depononi në shtëpitë tuaja. Vërtet, kjo është fakt për ju nëse jeni besimtarë.**

**50. Dhe *(kam ardhur)* që t'ju vërtetoj Tevratin që e keni para duarsh, t'ju lejoj disa që u ishin ndaluar juve, kam ardhur me argument nga Zoti juaj, pra kinie frikë Allahun dhe më dëgjoni mua.**

**51. Allahu është Zoti im dhe Zoti juaj. Adhuronie Atë; Kjo është rrugë e drejtë!"***

**52. E kur e kuptoi Isai vendosmërinë e tyre në mosbesim *(dhe qëllimin që ta mbysin)*, tha: "Kush janë ndihmëtarët e mij për në rrugë të Allahut?" Havarijjunët thanë: "Ne jemi ndihmëtarë të fesë së Allahut, ne i besuam Allahut, e ti dëshmo për ne se jemi myslimanë *(të bindur, të dorëzuar)!***

---

manifestohet fuqia e Zotit, fuqia e pavarur nga shkaqet, e që do të thotë: Ai që e krijon sendin nga shkaku Ai gjithqysh ka mundësi ta krijojë atë send edhe pa atë shkak, pse Ai është krijues edhe i shkakut.

Kur sheh Zekerijaja te Merjemja ushqim që nuk ia kishte sjellë ai vetë, ndërsa çelësin e dhomës e mbante ai, u habit e tha: Prej nga ky ushqim? Ajo iu përgjigj, duke i thënë: nga Zoti fuqiplotë, atëherë imani i Zekerijasë u zgjua edhe më tepër për fuqinë e Zotit në krijimin e sendeve pa kurrfarë shkaku dhe kërkoi t'ia falë edhe atij një djalë jashtë kushteve të rregullta, sepse ai dhe bashkëshortja e tij kishin hyrë bukur thellë në pleqëri, por Zoti ia falë Jahjanë.

Zekerijaja në ato tri ditë të caktuara ishte i paaftë të flasë me njerëz, por ishte i aftë ta përmendë Zotin dhe t'i bëjë tesbih. Edhe kjo është një mrekulli prej Zotit.

* Pas tregimit për lindjen e Jahjasë nga një plak e një plakë të shtyer në moshë, gjë që sipas rregullave të natyrës ishte rast i jashtëzakonshëm, Kur'ani na rrëfen për një rast edhe më të jashtëzakonshëm, për lindjen e Isait pa babë. Me këtë refuzon bindjet e gabuara rreth Isait, të



**53. Zoti ynë, ne e besuam atë që e zbrite** *(shpalljen)*, **e pasuam të dërguarin** *(Isain)*, **pra shënona bashkë me ata që dëshmojnë** *(besimin e drejtë)!"*

**54. E ata** *(jehuditë)* **i kurdisën një dredhi** *(mbytjen e Isait)*, **Allahu iu kundërvu dredhisë së tyre, Allahu është asgjësuesi më i fuqishëm kundër atyre që bëjnë dredhi.**

**55.** *(Përkujto, o i dërguar)* **Kur Allahu tha: "O Isa, Unë po të marr ty, po të ngris tek unë, po të shpëtoj prej** *(sherrit të)* **atyre që nuk besuan. E ata që të besuan ty, do t'i ngrisë lart mbi ata që nuk besuan deri në ditën e kijametit, pastaj vetëm tek Unë është kthimi juaj, e Unë gjykoj mes jush për atë që kundërshtoheshit.**

**56. Për sa u përket atyre që nuk besuan, Unë do t'i ndëshkoj me një ndëshkim të ashpër në këtë botë dhe në botën tjetër, dhe ata nuk do të kenë ndihmëtarë.**

**57. E për sa u përket atyre që besuan dhe bënë vepra të mira, atyre u japë shpërblim të plotë. Allahu nuk i do të padrejtit.**

**58. Këto që po t'i lexojmë ty** *(o i dërguar)* **janë nga ajetet, janë nga Kur'ani i pa të meta** *(i rrezistueshëm)*.

**59. Vërtet, çështja e Isait** *(të lindur pa baba)* **tek Allahu është sikurse çështja e Ademit. Atë e krijoi Ai nga dheu, e pastaj atij i tha: "Bëhu!" ai u bë.**

**60. E vërteta është** *(kjo)* **nga Zoti yt, e ti kurrsesi mos u bën nga ata që dyshojnë.**

**61. E kush të kundërshton ty në çështjen e tij** *(Isait)* **pasi të është bërë e ditur e vërteta, ti Thuaj: "Ejani i thërrasim bijtë tanë dhe bijtë tuaj, gratë tona dhe gratë tuaja, vetë ne dhe vetë ju, mandej sinqerisht të lutemi për mallkim, dhe mallkimin nga ana e Allahut ta hedhim kundër gënjeshtarëve.**

---

cilat në atë kohë mbretëronin. Përmendet se atë e lindi Merjemja, se ai ishte foshnjë në djep, se i thirri njerëzit në besim edhe kur ishte në moshë, e të gjitha këto dokumentojnë se ai ishte pejgamber dhe njeri, e jo zot.

Merjemja është gruaja më e lavdishme në përgjithësi nga gratë e botës, ngase asnjë grua në botë nuk ka përjetuar një lindje si ajo.

Isai quhet edhe "**fjalë**" ngase ishte i krijuar me dëshirën e Zotit nëpërmjet fjalës "**kun**" *(bëhu)*.

Fjala "**Mesih** është epitet i Isait e do të thotë: i pa mëkat, i bekuar.

Të folurit e Isait si foshnje në djep, përveç që ishte mrekulli, kishte për qëllim mbrojtjen e nderit të nënës nga shpifja që i bënin jehuditë.

Këtu janë përmendur katër mrekulli të Isait: shpezët nga balta, shërimi i të verbërve dhe të të sëmurëve nga lëkura, ngjallja e të vdekurëve dhe lajmërimi për ushqimin e ngrënë dhe të deponuar.

Isai i thëret njerëzit të besojnë po atë Zot, të cilin e besonte edhe vetë dhe u jepte të kuptojnë se ai nuk ishte zot, ajo ishte rrugë e gabuar, rruga e drejtë është besimi në një Zot xh. sh.

**62. S'ka dyshim, ky është lajm i vërtetë. Nuk ka asnjë të adhuruar tjetër pos Allahut. Allahu është Ai, i plotfuqishmi, i vetëdijshmi.**

**63. E nëse ata refuzojnë** *(besimin e drejtë)*, **ata janë ngatërrestarë, për të cilët Allahu e di shumë mirë.***

**64. Thuaju** *(o i dërguar)*: **"O ithtarë të librit** *(Tevrat e Inxhil)*, **ejani** *(të bashkohemi")* **te një fjalë që është e njëjtë** *(e drejtë)* **mes nesh dhe mes jush: Të mos adhurojmë, pos Allahut, të mos ia bëjmë Atij asnjë send shok, të mos konsiderojmë njëri-tjetrin zotër pos Allahut!" E në qoftë se ata refuzojnë, ju thoni: "Dëshmoni pra, se ne jemi myslimanë** *(besuam një Zot)!"*

**65** *(madje thuaju)*: **"O ithtarë të librit, pse po polemizoni me ne rreth Ibrahimit? E, nuk janë shpallur as Tevrati as Inxhili, vetëm se pas tij?! A nuk e kuptoni** *(gënjeshtrën tuaj)?"*

**66. Ja ju jeni ata që polemizuat edhe për atë që e dinit** *(për Isain)* **e përse polemizoni për atë që s'keni kurrfarë dije** *(për Ibrahimin)?* **Allahu e di të vërtetën e ju nuk dini.**

**67. Ibrahimi nuk ka qenë as jehudi as i krishterë, por ai ishte larg besimeve të kota, ishte mysliman dhe nuk ishte prej idhujtarëve.**

**68. Njerëzit më me meritë për t'u thirrur në Ibrahimin, ishin ata që e ndoqën atë** *(besimin e tij)* **dhe ky Pejgamber me ata që besuan** *(ymeti i këtij)*. **Allahu është mbrojtës i besimtarëve.**



**69. Një grup nga ithtarët e librit kishin dëshirë t'u shpiejnë në rrugë të gabuar por ata nuk mashtrojnë tjetër pos vetes së tyre, dhe nuk e vërejnë.**

**70. O ithtarë të librit, përse nuk i besoni ajetet** *(Kur'anin)* **e Allahut, e duke e ditur të vërtetën?**

---

* Ajetet e sipërme folën për lindjen e Isait, për argumentet që dëshmuan qartë se ai ishte i dërguar i Zotit. Mirëpo, megjithatë, shumica e beni israilitëve nuk e besuan, përkundrazi, ata vendosën ta mbysin, por Allahu e shpëtoi prej sherrit të tyre, e në vend të Isait ata e mbytën tradhtarin. Në kaptinën: "En Nisaë" në ajetin 157 flitet për atë se nuk e mbytën Isain...

**Havarijjunët** *besimtarët e sinqert - zemërbardhët)* ishin shokë të Isait, ashtu siç ishin sahabët e Pejgamberit tanë.

Çështja e lindjes së Isait, nuk ishte më e jashtëzakonshme se ajo e Ademit. Ky njëmend u lind pa baba, por Ademi lindet pa asnjërin prind, prandaj thuhet se kanë një ngjashmëri në krijim, për sa i përket manifestimit të fuqisë së Zotit.

Zoti xh. sh. i thotë Pejgamberit: nëse nuk të besojnë për këtë që po të rrëfej Unë, thuaju ejani të tubohemi me tërë familjet tona e të juajat në një vend dhe e lusim Zotin ta mallkojë gënjeshtarin. Pejgamberi u tha dhe doli me familjen e vet; me Hysejnin ngryk, Hasanin përdore, Fatimën pas tij, e Aliu pas. Mirëpo kundërshtarët nuk patën guxim të dalin, pse e dinin se ata vetë ishin gënjeshtarë. Me atë rast u dokumentua se Muhammedi vërtet ishte i dërguar i Zotit, por ata nuk donin ta pranonin, e megjithatë i ikën mallkimit, por dështuan keq.



71. **O ithtarë të librit, përse, duke qenë se ju e dini, të vërtetën e ngatërroni me gënjeshtrën dhe fshihni realitetin?**

72. **Një grup nga ithtarët e librit thanë** *(të vetëve)*: **"Besoni para dite në atë që u është shpallur atyre që besuan** *(myslimanëve)*, **e pas dite mos e besoni, e ndoshta edhe ata** *(myslimanët)*, **do të zbrapsen** *(nga besimi i tyre)*.

73. **Dhe** *(u thonin)*: **Mos i besoni askujt përveç atij që është në fenë tuaj!" Thuaj** *(o i dërguar)*: **"I vetmi udhëzim është udhëzimi nga Allahu!"** *(u thoni të vetëve mos besoni nga droja)* **Se po i jepet ndokujt** *(pejgamberllëku)* **sikurse u është dhënë juve dhe** *(nga droja)* **se do t'ju paraqesin fakte** *(myslimanët)* **para Zotit tuaj** *(ditën e gjykimit)*. **Thuaju: "E tërë e mira është në duar të Allahut, Ai ia jep atë kujt të dojë; Allahu është dhurues i gjerë, i gjithdijshëm".**

74. **Ai veçon me mëshirën e vet** *(me pejgamberllëk)* **ke të dojë. Allahu është zot i mirësisë së madhe.***

75. **Ndër ithtarë të librit ka asish, që po ia besove një sasi të madhe** *(ari)*, **ai ta kthen ty atë, por ka të tillë që po ia besove një dinarë, ai nuk ta kthen ty atë, përveç nëse gjithnjë i rri gati** *(ia kërkon pajada)*. **Këtë** *(e bëjnë)* **për arsye se ata thonin: "Ne nuk kemi kurrfarë përgjegjësie ndaj** *(pasurisë që u marrim)* **të të padituërve** *(arabëve analfabetë)* . **Pra duke e ditur të vërtetën, ata bëjnë gënjeshtër ndaj Allahut.**

76. **Jo,** *(nuk është ashtu si thonë ata)* **po kush e përmbush emanetin e vet** *(është besnik)* **dhe ruhet nga mëkatet, s'ka dyshim, Allahu i do ata që ruhen.**

77. **Ata që për një vlerë të paktë e shesin besën e dhënë Allahut, ndryshojnë edhe zotimet e tyre, të tillët nuk kanë pjesë** *(mëshirë)* **në botën tjetër, dhe në ditën e kijametit Allahu nuk u flet atyre, nuk i shikon ata dhe nuk i pastron** *(prej barrës së gabimeve)*, **ata kanë një dënim të dhembshëm.**

---

* Meqë Kur'ani solli argumente dhe asgjësoi idenë mbi hyjninë e Isait, i thirri që të dy grupet ithtare të librit që edhe ata ta besojnë Zotin një, të jenë të njëjtë dhe të barabartë me myslimanët, pra i thirri të orientohen në besimin që e praktikoi babai i pejgamberëve Ibrahimi, besimin e pastër vetëm në një Zot të madhëruar.

Të dy grupet ithtarë të librit, trilluan mendime, gjoja se Ibrahimi i takoi fesë së tyre, jehude ose krishtere. Kur'ani vuri në pah se Ibrahimi ishte pejgamber i hershëm, ishte shumë para Tevratit dhe para Inxhilit, e nuk ishte as i fesë jehude as i fesë krishtere, e as i asaj idhujtare, por ai ishte monoteist i vërtetë.

Derisa trillimet e tyre rreth Ibrahimit nuk dhanë kurrfarë rezultati, ithtarët e librit, gjegjësisht, jehuditë, u sollën me një mënyrë tjetër t'i kundërvihen Muhammedit dhe fesë së Tij. Disa u thanë të vetëve: publikoni gjoja se keni pranuar fenë islame, e pas pak kohe, sikurse nuk gjetët kurrfarë kënaqësie në te, refuzonie dhe braktisnie, ashtu që të krijoni njëfarë hutie ndër besimtarë të dobët nga radhët e myslimanëve. Madje u thonin ithtarëve të vet: mos i besoni askujt tjetër e të tregoni



**78.** **Në të vërtetë, një grup prej tyre janë ata që pështjellojnë gjuhët e tyre kur lexojnë librin** *(për të deformuar kuptimin)* **ashtuqë ju të mendoni se ajo** *(shprehje)* **është nga libri, po ajo nuk është nga libri** *(i vërtetë)*, **madje thonë: "Kjo është nga Allahu" Po ajo nuk është nga Allahu. Ata duke ditur thonë gënjeshtra për Allahun.**

**79. S'është e drejtë as nuk i takoi asnjë njeriu që t'i ketë dhënë Allahu librin, urtësinë dhe pejgamberllëkun, e pastaj ai t'u thotë njerëzve: "Bëhuni rob të mij** *(adhuromëni mua)* **e jo të Allahut!" por** *(ju thotë)*: **"Bëhuni dijetarë të mësimeve të Zotit, ngase u keni mësuar njerëzve librin dhe e keni studiuar atë.**

**80. Dhe as që ju urdhëron ai** *(pejgamberi)* **që të adhuroni engjëjtë, as pejgamberët për zota. Vallë, a ju urdhëroi ai juve mosbesimin pasiqë ju jeni myslimanë?***

**81. Përkujtoni** *(o ithtarë të librit)* **kur Allahu mori zotimin e pejgamberëve: nga ajo se juve ju dhashë libër e urtësi, ju pa tjetër do ta besoni dhe ndihmoni pejgamberin që vjen pas juve, e që vërteton atë që ju keni pranë veti. Tha** *(Allahu)*: **"A pranuat, a e morët sipër obligimin Tim?" Ata thanë: "Ne e pranuam!" Tha** *(Allahu)*: **"Dëshmoni pra, edhe Unë dëshmoj bashkë me ju!"**

**82. E kush shkel këtë** *(zotim)* **pas kësaj, ata janë jashtë respektit ndaj Allahut.**

**83. A mos kërkojnë ata** *(ithtarët e librit)* **fé, pos fesë së shpallur nga Allahu? E Atij i është dorëzuar gjithë ç'ka në qiej e në tokë, me dashje e pa dashje dhe tek Ai kthehen.**

---

se çka shkruan Tevrati për Muhammedin, sepse nëse tregohet e vërteta, pejgamberllëku po kalon te Muhammedi, te arabët, e nuk po mbetet te ne, në anën tjetër, myslimanët do të na mundin me argumente para Zotit në ditën e kijametit, pse ne po e fshehim realitetin.

Zoti i thotë Muhammedit që të mos ngushtohet për trillimet e tilla, sepse Ai shpie në rrugë të drejtë ata që do dhe e dërgon pejgamber kë të dojë.

* Në këto ajete Allahu na tregon për disa vese të posaçme të një pjese të jehudive, si në pikëpamje të tradhtisë së tyre në lëmin e pasurisë, ashtu edhe në lëmin e fesë.

Duke konsideruar veten si popull të previligjuar, pasurinë e të tjerëve, e posaçërisht të atyre që nuk kishin pasur me parë libër, siç ishin arabët, e konsideronin të tyre dhe nuk e ndienin veten të obliguar t'ua kthenin atyre që ua kishin marrë si amanet. Pejgamberi ka thënë: "Po gënjejnë këta armiq të Allahut, s'ka asgjë nga koha e injorancës që nuk është nën këto dy këmbët e mia, me përjashtim të amanetit, ai duhet kthyer te të zotit, i mirë qoftë ai ***(i zoti)*** ose i keq!"Me këtë kuptohet se amaneti nuk ka pasur ndryshim.

Për sa i përket tradhtisë së tyre në fé, ata kur lexonin Tevratin, përdredhnin gjuhët e tyre duke thënë fjalë të tjera që ishin kundër fesë islame, e thonin se janë thënie të librit të shenjtë. Pra bënin shpifje edhe kundër Zotit.

Arabët idhujtarë adhuronin edhe engjëjtë, jehuditë adhuronin Uzejrin, e disa të krishterë Isain. Këtë rrugë të tyre të gabuar, Kur'ani e sqaroi duke u thënë se asnjë pejgamber nuk ka kërkuar nga populli, e as që ka lejuar të adhurohet ai në vend të Zotit. Prandaj, përulja, sexhdeja nuk është e lejuar ndaj askujt tjetër përveç ndaj Zotit.



84. Thuaj: "Ne i kemi besuar Allahut, edhe asaj që na u zbrit neve edhe asaj që i është zbritur Ibrahimit, Ismailit, Is-hakut, Jakubit dhe pasardhësve. Edhe asaj që i është dhënë Musait dhe Isait, edhe asaj që u është zbritur të gjithë pejgamberëve nga Zoti i tyre. Ne nuk bëjmë kurrfarë dallimi në mes tyre dhe ne vetëm Atij i jemi dorëzuar.

85. E, kush kërkon fé tjetër përveç fesë islame, atij kurrsesi nuk i pranohet dhe ai në botën tjetër është nga të dëshpruarit.

86. E, si ta udhëzojë Allahu një popull që pas besimit të tyre u bënë pabesimtarë dhe pasi dëshmoi se i dërguari është i vërtetë, dhe pasi t'ju kenë ardhur atyre argumente të qarta? Allahu nuk i mundëson udhëzimin e Vet popullit zullumqarë.

87. Ndëshkimi i të tillëve është: mallkimi nga Allahu, nga engjëjt dhe nga gjithë njerëzimi tok.

88. Ata përgjithmonë janë në të *(në zjarr)*, atyre as nuk ju lehtësohet dënimi dhe as nuk u jepet afat.

89. Përveç atyre që pas asaj u penduan dhe u përmirësuan. Vërtet, Allahu shumë falë dhe mëshiron.

90. Ata, të cilët pas besimit të tyre u bënë pabesimtarë, e pastaj edhe e shtuan mosbesimin, atyre kurrsesi nuk u pranohet pendimi. Të tillët janë mu ata të humburit.

91. Ata që nuk besuan dhe vdiqën si mosbesimtarë, asnjërit prej tyre nuk do t'u pranohet për kompensim, qoftë edhe plotë faqën e dheut ari. Ata i pret një dënim i dhëmbshëm dhe për ta nuk ka ndihmëtarë.*

---

* Allahu vërtetoi se ka marrë zotimin prej të gjithë pejgamberëve se do t'i besonin Muhammedit sikur ta arrinin me jetë, se do të jenë ithtarë dhe ndihmëtarë të tij. Derisa prej pejgamberëve është marrë zotimi që ta besojnë dhe ta lajmërojnë ardhjen e tij, edhe ithtarët e tyre ithtarët e librit, janë të obliguar ta besojnë, e jo ta përgënjeshtrojnë. Përpjekjet e tyre për ta ndryshuar ose për ta ndërruar ndonjë pjesë të librit të shenjtë ishin të kota.

Besimi ndaj të gjithë pejgamberëve është kusht për të qenë besim i drejtë, i vërtetë dhe i pranishëm te Zoti.

Tek Allahu nuk është i pranishëm asnjë besim tjetër përveç këtij islam, ngase Ai nuk shpalli fé tjetër. Të gjithë pejgamberët patën po këtë besim. Ky është besim edhe i çdo qenie a sendi në botë. Pendimi dhe përmirësimi i gjendjes në të mirë është i pranishëm te Zoti xh. sh.



**92. Kurrë nuk do ta arrini sinqeritetin e plotë me besim** *(as kënaqësinë e lumtur në xhennet)* **derisa të mos e jepni më të dhembshmen** *(më të dashurën)* **e pasurisë suaj. Çkado që jepni** *(për Zotin)*, **Allahu atë e di.**

**93. I tërë ushqimi ishte i lejuar për bijtë e israilit, përveç atij që Israili** *(Jakubi)* **para se të zbriste Tevrati, ia ndaloi vetvetes. Thuaju: "Sillnie pra Tevratin dhe lexonie atë, nëse jeni të vërtetë** *(në çka thoni)?*

**94. Ai që edhe pas kësaj shpif gënjeshtra kundër Allahut, ata vërtet janë mizorë.**

**95. Thuaj: Allahu e tha të vërtetën, pra ndiqne fenë e pastër të Ibrahimit, sepse ai nuk u takonte idhujtarëve.**

**96. Shtëpia** *(xhamia)* **e parë e ndërtuar për njerëz, është ajo që u ngrit në Bekë** *(Meke)*, **e dobishme udhërëfyese për mbarë njerëzimin.**

**97. Aty ka shenja të qarta: vendi i Ibrahimit, dhe kush hyn në te, ai është i sigurt. Për hirë të Allahut, vizita e shtëpisë** *(Qabes)* **është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi te ajo, e kush nuk e beson** *(ai nuk e viziton)*; **Allahu nuk është i nevojshëm për** *(ibadetin që e bëjnë)* **njerëzit.***

**98. Thuaj: "O ithtarë të librit, përse i mohoni ajetet** *(argumentet)* **e Allahut? E Allahu mbikëqyr atë që ju veproni.**

**99. Thuaj: "O ithtarë të librit, përse e pengoni atë që beson nga rruga e Allahut, duke u angazhuar që ta paraqitni atë të shtrembër, ndërsa vetë ju, jeni dëshmues se është e vërtetë! Veprimi juaj nuk mund t'i shmanget mbikëqyrjes së Allahut.**

**100. O ju që besuat, në qoftë se ju i bindeni një grupi të atyre qe iu është dhënë libri, ata, pas besimit tuaj, do t'ju kthejnë në mosbesimtarë.**

---

* Pasi u vërtetua se çdo orvatje tjetër për ta shpëtuar njeriu vetveten në botën e përjetshme, pos besimit të drejtë islam, është e kotë, Kur'ani udhëzon besimtarët që të jenë shumë të sinqert dhe kur është nevoja për ta ndihmuar rrugën e Zotit, mos t'u dhembset asgjë, sepse duke e dhënë pasurinë më të dashur, ata shprehin ndjenjën e sinqeritetit, shpërblim i të cilit është xhenneti.

Për shkak të keqpërdorimit të të mirave të Zotit, për kokëfortësinë dhe sjelljen arrogante të beni israilitëve, Zoti, si masë ndëshkimi kundër tyre, ua ndaloi disa nga ushqimet e lejuara. Jehuditë e kohës së Muhammedit thonin se ndalesa e atyre ushqimeve nuk ishte si masë ndëshkimi, por ishte e kahershme, masë prej se ka zbritur Tevrati. Sipas Kur'anit, në Tevrat ishte shënuar vetëm ai ushqim, të cilin Jakubi ia kishte ndaluar vetvetës *(mishi dhe qumështi i deves)* e jo edhe ndalesat e tjera, të cilat ishin si pasojë e ndëshkimit. Për ta vërtetuar realitetin, Pejgamberi kërkoi prej tyre t'ia sjellin Tevratin, por jehuditë i ikën të vërtetës, andaj nuk ia sollën, por mbetën të demoralizuar, ngase u kuptua gënjeshtra e tyre.

Me fjalën "**Israilu**" nënkuptohet Jakubi a.s.

E para faltore në fytyrën e tokës e ndërtuar për njerëz është Qabja. Ibrahimi i ngriti themelet e saj. Derisa thuhet: për njerëz, e njerëz pati edhe para Ibrahimit, atëherë ky vetëm i vazhdoi themelet.



101. Si bën të mos besoni, kur juve janë duke iu lexuar *(duke iu shpallur)* ajetet e Allahut dhe kur në mesin tuaj gjendet i dërguari i Tij? E kush i përmbahet fesë së Allahut, ai pa dyshim është i udhëzuar në rrugën e drejtë.

**102. O ju që besuat, kinie frikë Allahun me një sinqeritet të vërtetë dhe mos vdisni, pos vetëm duke qenë myslimanë *(besimtarë)!***

**103. Dhe kapuni që të gjithë ju për litarin *(fenë dhe Kur'anin)* e Allahut, e mos u përçani! Përkujtonie nimetin e Allahut ndaj jush, kur ju *(para se ta pranonit fenë islame)* ishit të armiqësuar, e Ai bashkoi zemrat tuaja dhe ashtu me dhuntinë e Tij aguat të jeni vëllezër. Madje ishit në buzë të greminës së xhehenemit, e Ai ju shpëtoi prej tij. Po kështu Allahu ua sqaron juve argumetet e veta që ju të gjeni të vërtetën e lumtur.***

**104. Nga ju le të jetë një grup që thërret në atë që është e dobishme, urdhëron për punë të mbara dhe ndalon nga e keqja. Të tillë janë ata të shpëtuarit.**

**105. E mos u bëni si ata që u ndanë dhe u përçanë pasi u patën zbritur argumentet. Ata do të pësojnë një dënim të madh.**

**106. Në ditën kur ka fytyra që zbardhen dhe ka fytyra që nxihen. E për sa u përket atyre që fytyrat u janë nxirë *(u thuhet)*: "A edhe pas besimit tuaj u bëtë pabesimtarë? Vuanie pra, dënimin për shkak se ishit që nuk besojshit!"**

**107. Ndërsa atyre që fytyrat e tyre u janë zbardhur, ata janë në mëshirën *(xhennetin)* e Allahut dhe aty janë përgjithmonë.**

**108. Ja, këto që po t'i lexojmë ty janë argumentet e sakta të Allahut. E Allahu nuk është ai që e do padrejtësinë për njerëz.**

---

Vende të rëndësishme aty, përveç vendit të Ibrahimit janë: Zemzem, Hatimë, Haxheri esved, Safa, Merve si dhe siguria e paqa që janë karakteristikë për Qaben dhe rrethin e saj - haremin.

"**Bekke**" ndoshta është quajtur vetë vendi i Qabes, e Mekke qyteti, ose anasjelltas.

Në këto ajete sqarohen, e njëkohësisht edhe refuzohen dy përpjekje të ithtarëve të librit me të cilat donin ta vënin në dyshim qëndrimin e Muhammedit:

- thua se e ndjek fenë e Ibrahimit, e në të vërtetë, ti e kundërshton, përse e bën të lejuar mishin dhe qumështin e deves që për Ibrahimin ka qenë haram - këtë e sqaron ajeti 93.

- **Xhamia Aksa** - Bejtul mukaddesi ishte e para faltore, pejgamberët u falën kah ajo, e ti e le atë e u ktheve kah Qabja, e madje thua se jam vërtetues i mësimeve të pejgamberëve të mëparshëm. Edhe këtë e sqaron ajeti 96.

* Në këto disa ajete Kur'ani u drejtohet ithtarëve të librit duke u dhënë të kuptojnë se përpjekjet e tyre për të shkaktuar dyshim në të vërtetat e fesë së shpallur prej Zotit, janë të kota dhe se devijimet që përpiqen t'i bëjnë në librat e shenjta, nuk mund t'i shmangen dijes së Zotit.

U drejtohet edhe besimtarëve myslimanë ngase në Medinën e atëhershme fiset më të mëdha dhe më të njohura ishin Evs dhe Hazrexh. Para se e kishin pranuar fenë islame, gjithnjë kishin qenë të gjakësuar ndërmjet vete. Me pranimin e fesë islame, Pejgamberi arriti t'i bashkojë dhe t'i vëllazërojë ndërmjet vete. Mirëpo, derisa këta thuajse bënin fuqinë kryesore të bashkësisë islame



**109. Të Allahut janë ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë dhe vetëm te Allahu kthehen çështjet.**

**110. Ju jeni populli më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve, të urdhëroni për mirë, të ndaloni nga veprat e këqia dhe të besoni Allahun. E sikur ithtarët e librit të besonin drejt, do të ishte shumë më mirë për ta. Disa prej tyre janë besimtarë, po shumica e tyre janë larg rrugës së Zotit.**

**111. Ata kurrsesi nuk mund t'ju sjellin ndonjë dëm juve, përveç ndonjë shqetësimi, po edhe në ju luftofshin, ata do të zmbrapsen prej jush. Mandej ata nuk janë të ndihmuar.**

**112. Atyre *(jehudive)* u është vënë njollë e nënçmimit kudo që të gjenden, vetëm nëse kapen për litarin *(fenë)* e Allahut dhe kthehen në besën e njerëzve *(të myslimanëve)*, ata kanë shkaktuar kundër vetes përbuzje nga Allahu, andaj atyre u është shtruar shtypja e mjerimi. Këtë për shkak se ata i mohonin argumentet e Allahut, i mbytnin mizorisht pejgamberët dhe për shkak se kundërshtonin *(udhëzimet e Zotit)* dhe tejkalonin *(çdo normë njerëzore)*.***

**113. Ata *(ithtarët e librit)* nuk janë të njëjtë. Nga ithtarët e librit ka që janë në rrugë të drejtë, gjatë natës lexojnë ajetet e Allahut duke u lutur.**

**114. I besojnë Allahut dhe ditës së gjykimit, këshillojnë për të mirë dhe largojnë nga të këqiat, përpiqen për punë të dobishme, edhe ata janë prej të mirëve.**

**115. E çfarëdo të mire që bëjnë, ajo nuk u mohohet. Allahu i di shumë mirë të devotshmit.**

---

në Medine, jehuditë i mundoi bashkimi i tyre, andaj u përpoqën t'i përçajnë dhe në një rast luhatën marrëdhëniet ndërmjet tyre, por Pejgamberi me të shpejtë arriti t'i mënjanojë intrigat e jehudive dhe të vendosë unitetin në mesin e tyre. Kur'ani u tërhoq vërejtjen myslimanëve që të jenë të vetdijshëm për rrezikun që mund t'ua sjellin armiqtë, nëse u vënë veshin e bindjes intrigave të tyre.

* Dijetarët dhe njerëzit autoritativë janë të obliguar nga Zoti ta udhëheqin masën në rrugë të drejtë, ta këshillojnë për punë e sjellje të mira dhe ta pengojnë prej të këqiave. Myslimanët nuk guxojnë të ndahen në grupe e të përçahen as në çështje të fesë e as të jetës siç bënë ithtarët e librit. Pejgamberi ka thënë: "Kush largohet prej bashkësisë vetëm sa një pëllëmbë, atij i hiqet prej qafe kresha *(simboli)* Islam!"

Zbardhja ose nxirja e fytyrave do të jetë në ditën e kijametit. Kur u prezentohen njerëzve veprat e tyre, nga gëzimi për vepra të mira atyre u shndrisin fytyrat, ndërsa nga dëshprimi për veprat e këqia, u nxihen.

Ymeti i Muhammedit është ymeti më i dobishëm për mbarë njerëzinë, sepse është i obliguar të mbajë drejtësinë si në çështjet e jetës materiale e fizike, ashtu edhe në jetën shpirtërore Nuk favorizon asnjerën në dëm të tjetrës, siç është vepruar te popujt e mëparshëm. Është ymeti më i mirë ngase Pejgamberi i tij është mëshirë për tërë botën.

Për shkak të sjelljeve të shëmtuara, Allahu i ka dënuar jehuditë të jenë të nënshtruar, të



**116. S'ka dyshim se atyre që nuk besuan, nuk do t'u bëjnë dobi ndaj** *(dënimit të)* **Allahut as pasuria e as fëmijët e tyre. Ata janë banues të zjarrit dhe aty janë përgjithmonë.**

**117. Shembulli i asaj që ata e japin në këtë jetë** *(për t'u lavdëruar e përmendur)* **është si i një erë me breshër që godet dhe shkatërron të mbjellat e një populli që e ka lëshuar rrugën në dëm të vetes. Allahu nuk u bëri zullum atyre, por ata ishin që i bënë të padrejtë vetes së vet.**

**118. O ju që besuat, mos i zini për miq të ngushtë të tjerët jashtë mesit tuaj, ata nuk pushojnë së vepruari në dëm tuajin, u dëshirojnë çka u mundon juve. Urrejtja kundër jush duket nga gojët e tyre, por ajo që fshehin në gjoksat e tyre, është edhe më e madhe. Ne pra, u kemi sqaruar faktet nëse ju i kuptoni.**

**119. Ja, ju** *(myslimanë)* **jeni që i doni ata, e ata nuk u duan juve. Madje ju i besoni librat në tërësi** *(të gjitha shpalljet)*, **e kur u takojnë juve thonë: "Ne kemi besuar!" e kur veçohen, ata nga mllefi kundër jush grisin majet e gishtrinjve. Thuaju: "Vdisni me atë mllef tuajin!" Allahu i di shumë mirë se çka mbajnë** *(të fshehtat)* **zemrat e tyre.**

**120. Nëse ju përjetoni ndonjë të mirë, ata i dëshpron ajo, e nëse u godet ndonjë e keqe, ata gëzohen për atë. Po, në qoftë se ju bëhi të durueshëm dhe ruheni** *(mëkateve)*, **dinakëria e tyre nuk do të mund t'u dëmtojë aspak. Është e sigurt se Allahu e ka në dorë atë që punojnë ata.***

**121. Përkujto** *(O i dërguar)* **kur dole nga familja jote që t'ua përcaktosh besimtarëve vendet për luftë, e Allahu është që dëgjon** *(fjalët)* **dhe që kupton** *(qëllimet).*

---

poshtëruar e të shtypur edhe në këtë jetë. E, derisa Allahu i ka përbuzur, ata janë të përbuzur edhe prej njerëzve të botës.

* Ithtarët e librit nuk ishin njësoj; disa prej tyre nuk u larguan prej rrugës së drejtë, besuan Zotin një, shpalljet, të dërguarit, ditën e gjykimit dhe jetën e tyre e orientuan sipas shpalljes dhe pejgamberit të fundit. Allahu nuk i humb mundin askujt, por veprat që kryhen sa për sy e faqe, e jo për hirë të Zotit, ato janë të gjykuara të shkatërrohen porsi të mbjellat e një populli, i cili ka lëshuar rrugën, të cilat i shkatërron breshëri si masë ndëshkuese kundër fajit të tyre.

Myslimanëve u tërhiqet vërejtja që kurrsesi të mos mashtrohen e të miqësohen me tradhtarët, sepse ata kurrë nuk ua dëshirojnë të mirën.



**122. Kur dy grupe prej jush gati u treguan të dobëta, po Allahu ishte që u ndihmoi atyre** *(që të mos largoheshin)*, **andaj besimtarët le t'i mbështeten vetëm Allahut.***

**123. Allahu u ndihmoi juve në Bedr kur ju ishit pak në numër, e për të qenë mirënjohës, keni frikë nga Zoti.**

**124. Kur ti u thoshe besimtarëve: "A nuk është mjaft për ju që Zoti juaj t'ju vazhdojë ndihmën me tre mijë engjëjt e zbritur.?"**

**125. Po, nëse jeni të qëndrueshëm e të matur, e ata** *(armiqtë)* **t'ju vinë tash në këtë moment, Zoti juaj ua vazhdon juve ndihmën me pesë mijë prej engjëjve të ushtruar** *(për luftë)* **ose të shënuar.**

**126. E atë** *(ndihmë)* **Allahu nuk e bëri për tjetër por vetëm për t'ju gëzuar dhe me të të qetësojë zemrat tuaja, përndryshe ndihma vjen vetëm prej Allahut, ngadhënjyesit, të urtit.**

**127.** *(u ndihmoi)* **Që ta këpusë një grup nga ata që nuk besuan** *(duke i mbytur a zënë robër)*, **ose për t'i demoralizuar dhe ashtu të kthehen të dëshpruar.**

**128. Ty nuk të takon asgjë rreth çështjes se a do t'u pranojë Ai pendimin apo do t'i dënojë ata, në të vërtetë ata janë zullumqarë.**

**129. Vetëm e Allahut është gjith ç'ka në qiej e në tokë, Ai i fal atij që do dhe Ai dënon atë që do. Allahu është mëkatfalës, mëshirues.**

**130. O ju të cilët besuat, mos e hani kamatën që po e shumëfishoni dhe kini frikë** *(dënimin e)* **Allahut ashtuqë të gjeni shpëtim.**

**131. Dhe ruajuni zjarrit që është përgatitur për pabesimtarët.**

**132. E bindjuni Allahut dhe të dërguarit, ashtuqë të mëshiroheni.**

---

* Lufta që u përmend në këto ajete ishte ajo në "Uhud" që ndodhi në vitin e tretë të Hixhres dhe rreth gjashtëdhjetë ajete në vazhdim, bëjnë fjalë për atë luftë.

**Uhud** quhet një kodër rreth pesë kilometra larg Medinës. Pas disfatës që një vit më parë patën idhujtarët në Bedr, vendosën që atë vit të hakmerren kundër myslimanëve. Tre mijë idhujtarë, të udhëhequr në krye me Ebu Sufjanin, u vendosën në Uhud. Myslimanët ishin njëmijë kur dolën prej Medinës, mirëpo meqë treqind tradhtarë në krye me Ibni Ubejin kthehen, mbetën shtatë qind. U luhatën edhe dy grupe të tjera, Benu Seleme e fisit Hazrexh dhe Benu Harith e fisit Evs, po ata nuk u kthyen.

Në mesin e këtyre ajeteve vijuese flitet edhe për ndihmën e Zotit që u pat dhuruar myslimanëve në Bedr, ashtu që të përkujtojnë të mirat.

Edhe më parë Zoti u pat tërhequr vërejtjen myslimanëve për rrezikun që u kanoset prej hipokritëve, e në këtë luftë ai rrezik shprehet në mënyrë praktike, ngase përveç munafikëve, gati u kthyen edhe dy grupe të besimtarëve. Më gjerësisht për këtë dhe luftërat e tjera flet historia.



133. Dhe ngutuni *(me punë që meritoni)* në falje mëkatesh nga Zoti juaj dhe për në një xhennet, gjerësia e të cilit është si gjerësia e qiejve dhe e tokës, i përgatitur për të devotshmit.

134. Të cilët japin kur janë shlirë edhe kur janë në vështirësi dhe që e frenojnë mllefin, që u falin *(të keqen)* njerëzve, e Allahu i do bamirësit.

135. Edhe ata të cilët kur bëjnë ndonjë *(mëkat)* të shëmtuar ose i bëjnë zullum vetes së tyre, e përmendin Allahun dhe kërkojnë falje për mëkatet e tyre - e kush i falë mëkatet përveç Allahut? - dhe që duke e ditur, nuk vazhdojnë në atë që kanë punuar *(në të keqen)*.

136. Shpërblimi i të tillëvë është falja nga Zoti i tyre dhe xhennetet nëpër të cilët rrjedhin lumenj e aty do të rrijnë përgjithmonë. Sa i mirë është shpërblimi i atyre që punojnë.*

137. Përpara jush kanë kaluar popujt ndaj të cilëve janë zbatuar ligjet, ndaj, udhëtoni nëpër tokë dhe shikoni si qe përfundimi i atyre që përgënjeshtruan.

138. Ky *(Kur'ani)* është sqarim për njerëzit, është udhëzim dhe këshillë për të devotshmit.

139. E mos u dobësoni *(fizikisht)* dhe mos u dëshproni *(shpirtërisht)* derisa ju jeni më të lartit, po që se jeni besimtarë të sinqert.

140. Në qoftë se juve u preku çka u dhemb *(në Uhud)*, edhe atë popull *(armikun)* e pat prekur dhembje si kjo e juaja *(në Bedr)*. Ne, këto ditë i ndërrojmë *(u japim në përdorim)* mes njerëzve për t'u ditur tek Allahu ata që besuan dhe për t'i zgjedhur disa prej jush për dëshmorë *(ose dëshmues)*. Allahu nuk i do zullumqarët.

---

* Në luftën e Bedrit Allahu u ndihmoi besimtarëve, edhe pse ishin më pak në numër ata fituan. Ndihma e Zotit ishte duke i udhëzuar që të jenë të qëndrueshëm, të jenë të ruajtur prej gabimeve, e edhe duke u dërguar melek për t'i forcuar e stabilizuar në moralin e tyre luftarak.

Ndihma e Zotit është e kushtëzuar ashtu që besimtarët duhet të jenë respektues të urdhërave të Zotit dhe të këshillave të Pejgamberit. E derisa në luftën e Uhudit nuk u përfill porosia e Pejgamberit nga një grup i ushtrisë së besimtarëve, e as komanduesit të tyre, si rrjedhim i mospërfilljes së porosisë, myslimanët patën shumë viktima. Ndryshimi i gjendjes mes luftës në Bedr dhe luftës në Uhud, ishte urtësi e lartë e Zotit, andaj Muhammedit i thuhet se nuk është punë e juaj, është vetëm e Allahut, pronarit të qiejve e të tokës.

Myslimanët janë të porositur që të mos lakmojnë pas pasurisë, sikur që lakmoi ai grup i ushtrisë islame në Uhud. Lufta në fillim ishte në duar të myslimanëve, mirëpo, kur panë se armiku u thye, ata u vërsulën pas presë së luftës duke e thyer këshillën e Pejgamberit, andaj edhe pësuan disfatë. Prandaj, edhe kur nuk janë në luftë, myslimanët nuk duhet të lakmojnë e të ngarkojnë të varfërit me kamata për çdo afatizim të borxhit. Kamata është e ndaluar, e besimtarët porositen të jenë dorëdhënës për çdo herë, të mos hakmirren por t'ua falin fajin të tjerëve, të përkujtojnë Allahun dhe të pendohen e të kërkojnë falje për mëkatet e bëra, të mos vazhdojnë veprën për të cilën e dinë se është e keqe, dhe, ashtu ta fitojnë kënaqësinë e Zotit që është shpërblimi me xhennet.



**141. Dhe që Allahu t'i pastrojë besimtarët, ndërsa gradualisht t'i shkatërrojë mosbesimtarët.**

**142. A mos menduat ju se do të hyni në xhennet e Allahu pa i ditur** *(pa u vërtetua në praktikë)* **se cilët prej jush kanë luftuar, dhe pa u ditur cilët prej jush ishin të durueshëm.**

**143. Ju ishit ata që dëshironit vdekjen para se të ballafaqoheshit me te. Ja pra, atë e patë dhe e shikuat me sytë tuaj.**

**144. Muhammedi nuk është tjetër vetëm se i dërguar. Edhe përpara tij pati të dërguar** *(që vdiqën ose u vranë)*. **E nëse ai vdes ose mbytet, a do të ktheheshit ju prapa** *(nga feja ose nga lufta)?* **E kushdo që kthehet prapa, ai nuk i bën dëm Allahut as pak, kurse Allahu do t'i shpërblejë mirënjohësit.**

**145. Askush nuk vdes pa vullnetin dhe lejen e Allahut. Ai është shënim i afatit të caktuar. E kush e dëshiron shpërblimin e kësaj bote, Ne Atij ia japim, e kush e dëshiron shpërblimin e botës tjetër, edhe atij do t'ia japim atë, kurse mirënjohësit Ne do t'i shpërblejmë.**

**146. E sa pejgamberë pati që së bashku me të luftuan turma të mëdha besimtarësh dhe për atë që i goditi në rrugën e Allahut, ata nuk u dobësuan dhe as nuk u përulën. Allahu i do durimtarët.**

**147. Fjala e tyre nuk ishte tjetër pos vetëm të thonin: "Zoti ynë, na i falë mëkatet tona dhe lëshimet në punët tona dhe na forco në vendet tona** *(në luftë)*, **e ndihmona kundër popullit jobesimtar!"**

**148. Ndaj Allahu ua dha atyre shpërblimin e kësaj bote dhe shpërblimin më të mirë të botës tjetër; Allahu i do punëmirët.***

* Kur'ani i cili është sqarues i së vërtetës për të gjithë njerëzit, është këshillues e përkujtues për besimtarët, e parashtron goditjen që e pësuan besimtarët në Uhud si ngjarje të zakonshme në ligjet e Zotit, pse edhe armiku i tyre një vit më parë, pësoi një aso goditje.

Derisa grupi që ishte në roje, nuk ju përmbajt mësimeve dhe porosive të Pejgamberit, u manifestua drejtësia e ligjeve të Zotit, të cilat mbretërojnë ndër njerëz, andaj edhe thuhet se situata kalon prej një dore në dorën tjetër, kuptohet sipas përgatitjes dhe fuqisë.

Ndihma e Zotit nuk u manifestua, sepse ngjarja zhvillohoj ndërmjet dy grupeve të njerëzve, e jo ndërmjet besimtarëve dhe idhujtarve, sepse ata që e thyen urdhërin e Pejgamberit, nuk numëroheshin si besimtarë të kulluar. Megjithatë Kur'ani i këshillon besimtarët të jenë krenarë, sepse një goditje të tillë, e edhe më të rëndë e përjetoi edhe armiku në Bedr. Urtësia e Zotit ishte që në atë luftë të sprovohen e të dihen besimtarët e sinqert, të shpërblehen disa me gradën dëshmor **(shehid)** dhe t'u shërbejë besimtarëve si përvojë në të ardhmen.



**149. O besimtarë, nëse u nënshtroheni jobesimtarëve, ata ju kthejnë prapa aty ku ishit *(në kufr)* dhe atëherë do të jeni të humbur.**

**150. Sepse vetëm Allahu është ndihmëtar juaji dhe Ai është më i miri ndihmës.**

**151. Ne do të mbjellim frikën në zemrat e atyre që nuk besuan sepse ata Allahut i trillojnë e i mveshin zota të tjerë, duke mos pasur për te kurrfarë fakti, ndaj vendbanimi i tyre do të jetë xhehenemi. Sa i shëmtuar është vendi i mizorëve.**

**152. Allahu përmbushi premtimin e vet ndaj jush, ngase me vullnetin e Tij i korrët ata *(me shpata)* deri kur u dobësuat dhe u përçatë ndërmjet vete, në çështjen e vendit *(që u pat caktuar Pejgamberi)* dhe pasi vërejtët atë që e dëshironit *(prenë e luftës)*, e atëherë kundërshtuat *(urdhërin e Pejgamberit)*. Pati prej jush që e deshën këtë jetë *(ata që u ngutën pas presë)* e pati prej jush që e deshtën botën tjetër. Pastaj për t'ju sprovuar u zmbrapi juve nga ata. Po Allahu u fali juve; Allahu është dhurues i madh ndaj besimtarëve.**

**153. Dhe kur largoheshit e nuk përfillshit as njëri-tjetrin, ndërsa i dërguari ju thërriste mbrapa. Atëherë u goditi me dëshprim për dëshprim *(që i shkaktuat Pejgamberit)*, ashtu që të mos pikëlloheni për ate që u shpëtoi *(preja e luftës)* e as për atë që u goditi. Allahu është i njohur hollësisht me atë që veproni.**

---

Në vlimin e luftës plagosët pak edhe vetë Pejgamberi, e armiku shfrytëzon rastin dhe hap propagandën se u vra Muhammedi, ashtu që disa besimtarë u hutuan. Zoti i porosit besimtarët, se, edhe nëse mbytet e vdes Pejgamberi, ata duhet ta vazhdojnë luftën në rrugën e Tij. Ashtu bënë besimtarët e mëparshëm me pejgamberët e tyre në raste të tilla, sepse vdekja është e caktuar në afatin e vet, ajo nuk vjen as më parë, as më vonë.

**154. Mandej, pas asaj tronditjeje të rëndë, Ai u lëshoi sa për qetësim, një kotje *(gjumi të lehtë)* që i kaploi një grup prej jush, kurse një grup i kishte preokupuar vetëm çështja e vetvetes. Ata formuan bindje të padrejtë ndaj Allahut, bindje injorante, e thonin: "Ne nuk kemi në dorë asgjë nga kjo çështje!" Thuaj: "E tërë çështja është vetëm në duar të Allahut!" Ata fshehin në vetvete atë që ty nuk ta shprehin. Thonin: "Sikur ne të kishim diçka ne dorë në këtë çështje, ne nuk do të mbyteshim këtu!" Thuaj: Edhe sikur të ishit në shtëpitë tuaja, atyre që u është caktuar mbytja *(vdekja)*, do të dilnin në vendin e flijimit të tyre!" Në mënyrë që Allahu të provojë atë që është në zemrat tuaja *(sinqeritetin, ose hipokrizinë)* dhe që të pastrojë atë që është në zemrat tuaja. Allahu i di shumë mirë të fshehtat në zemrat.**

**155. Vërtet, ata që u zmbrapën prej jush ditën e ndeshjes së dy grupeve *(besimtarë dhe idhujtarë në Uhud)* ata vetëm djalli i shtyri të rrëshqasin me disa punë të tyre që i bënë, po Allahu ua fali atyre gabimin; Allahu është mëkatfalës dhe i butë.***

**156. O besimtarë, mos u bëni si ata që nuk besuan dhe, për vëllezërit e tyre që kishin dalë në udhëtim *(tregtie e gjallërimi)* ose që kishin shkuar në luftë thonin: "Sikur të kishin ndejur pranë nesh *(e të mos dilnin)*, ata as nuk do të vdisnin as nuk do të mbyteshin''. Atë *(bindje)*, Allahu ua bëri një dëshprim në zemrat e tyre. Pse Allahu është Ai që jep jetë dhe**



**jep vdekje dhe Allahu sheh atë që ju punoni.**

**157. E sikur të ishit mbytur në rrugën e Allahut, ose t'u kishte zënë vdekja, do të gëzonit falje e mëshirë prej Allahut që është shumë më e dobishme se ajo çka ata grumbullojnë.**

---

* Në fillim të luftës në Uhud, besimtarët e ndjekun armikun nga fushëbeteja, duke i mbytur njëzet e katër armiq, mirëpo, aty lind e keqja, ngase nga pesëdhjetë besimtarë që ishin në roje, dyzet sish nuk respektuan as urdhërin e Pejgamberit e as të komandantit të tyre dhe u lëshuan pas presë, që e la armiku në fushën e betejës. Armiku shfrytëzoi zbrazëtinë e rojës dhe u vërsul nga prapa dhe me atë rast shumë besimtarë ranë dëshmorë, e shumë të tjerë u frikësuan dhe u larguan nga fusha e betejës, duke u ngjitur lart në breg, edhe pse Pejgamberi i thërriste të tuboheshin.

Pasi u tubuan besimtarët, armiku iku nga vendbeteja, Zoti i madhëruar besimtarëve u lëshon një gjumë të lehtë, ashtu që të qetësohen e të forcohen, për ndonjë sulm tjetër eventual të armikut. Ata që ishin të luhatshëm nga frika, nuk i zuri gjumi dhe menduan se mori fund epoka e fesë islame. Munafikët thonin se sikur të ishin pyetur ata, nuk do të dilnin në Uhud për luftë dhe nuk do të kishin rënë aq shumë viktima. Zoti u sqaron besimtarëve se afati i vdekjes është i pashmangshëm dhe se rrjedhimi i luftës pati për qëllim të zbulojë atë bindje të luhatshme te disa, edhe të forcojë edhe më shumë zemrat e besimtarëve të sinqert.



158. Po edhe nëse vdiqët *(në shtrat)* ose u vratë, pa tjetër do të tuboheni te Allahu.

159. Ti ishe i butë ndaj tyre, ngase Allahu të dhuroi mëshirë, e sikur të ishe i vrazhdë e zemërfortë, ata do të shkapërderdheshin prej teje, andaj ti falju atyre dhe kërko ndjesë për ta, e konsultohu me ta në të gjitha çështjet, e kur të vendosësh, atëherë mbështetu në Allahun, se Allahu i do ata që i mbështeteten.

160. Nëse Allahu dëshiron t'ju ndihmojë, s'ka kush që mund t'ju mposhtë, e nëse Ai ju le pa ndihmë, atëherë kush është ai pas Tij, që do t'ju ndihmojë? Pra, vetëm Allahut le t'i mbështeten besimtarët.

161. Asnjë pejgamberi nuk i takoi të bëjë hile dhe kush bën hile *(në ndarjen e plaçkës së luftës)*, ai në ditën e kijametit vjen i ngarkuar me atë që ka bërë, pastaj secilit njeri i jepet ajo që e ka fituar, duke mos iu bërë e padrejtë.

162. A është i njëjtë ai që iu bind Allahut dhe kërkoi kënaqësinë e Tij, si ai që tërhoqi kundër vetes hidhërim të madh nga Allahu dhe e ardhmja e tij është xhehenemi, që është përfundim shumë i keq?

163. Ata kanë dallim tek Allahu, e Allahu sheh shumë mirë atë që veprojnë.*

164. Është e vërtetë se Allahu u dha dhuratë të madhe besimtarëve, kur ndër ta, nga mesi i tyre dërgoi të dërguar që atyre t'u lexojë shpalljen e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë Kur'anin dhe sheriatin, edhepse më parë ata ishin krejtësisht të humbur.

165. E kur juve u goditi një dështim *(në Uhud)* e që ju ia patët dhënë atë dyfish *(armikut në Bedr)*, thatë: "Prej nga kjo?" Thuaj: "Ajo është nga vetë ju!" S'ka dyshim se Allahu është i plotëfuqishëm për çdo send.

---

* Munafikët perveç që vetë ishin naivë në bindjet e veta rreth çështjes së vdekjes, ata përpiqeshin që atë naivitet t'ua mbillnin edhe myslimanëve e të tjerëve dhe ashtu ta dobësonin krahun luftarak të besimtarëve. Zoti u tha se vdekja është moment i caktuar për secilin, le të jetë ai në shtëpi ose në luftë, por vdekja në luftë do të jetë e shpërblyer nga vetë ai me një shpërblim të madh.

Muhammedin Zoti i madhëruar e kishte pajisur me fisnikëri të lartë e zemër të butë, andaj edhe pse disa shokë e kundërshtuan porosinë e tij, ai nuk i qortoi me fjalë të rënda, u foli ngadalë e butë dhe ashtu i përfitoi zemrat e tyre që të jenë tok pas thirrjes së tij. Besimtarët duhet t'ia falin gabimin njëri-tjetrit, për çdo çështje duhet të konsultohen mes vete, e duhet të jenë edhe të bindur se ndihma vjen vetëm prej Allahut. Preja e luftës ndahet sipas udhëzimeve të caktuara nga Zoti, e jashtë normave të caktuara nuk veproi asnjë pejgamber, e as Muhammedi. Ky ajet u shpall lidhur me një petk të kadifës që humbi në luftën e Bedrit, e tradhtarët pëshpëritën se mos e ka marrë Pejgamberi, por rreth shpalljes së tij ka edhe mendime tjera.



**166. Ajo që ju goditi juve ditën e ballafaqimit të dy grupeve** ***(besimtarë e idhjutarë)*****, ishte me lejen e Allahut, për t'u dalluar besimtarët e sinqert.**

**167. Dhe, për t'u ditur ata që ishin hipokritë. E atyre u është thënë: "Ejani e luftoni në rrugën e Allahut ose mbroni veten!" E ata thanë: "Sikur të dinim se do të luftohej, ne do të vinim pas jush!" Në atë moment ata ishin më afër mosbesimit se besimit. Flisnin me gojët e tyre atë që nuk e kishin në zemrat e tyre, po Allahu di më së miri për atë që e fshehin.**

**168. Dhe ata që nuk luftuan dhe atyre të vetëve u thanë: "Sikur të na dëgjonin neve** ***(e të ktheheshin siç u kthyem ne)*****, nuk do të mbyteshin!" thuaju: "Largonie pra vdekjen prej vetes suaj, nëse jeni të sigurt çka thoni?"**

**169. Kurrsesi të mos mendoni se janë të vdekur ata që ranë dëshmorë në rrugën e Allahut. Përkundrazi, ata janë të gjallë duke u ushqyer te Zoti i tyre.**

**170. Janë të gëzuar me atë që u dha Allahu nga të mirat e Tij, dhe atyre që kanë mbetur ende pa iu bashkuar radhëve të tyre, u marrin myzhde se për ta nuk ka as frikë dhe as që kanë pse të brengosen.**

**171. Ata janë të gëzuar me begati e dhurata që ua dha Allahu, e s'ka dyshim se Allahu nuk ua humb shpërblimin besimtarëve.**

**172. Të cilët edhe pasi i goditi plaga iu përgjigjën Allahut dhe të dërguarit. E për ata prej tyre që bënë mirë dhe u ruajtën, është një shpërblim i madh.***

**173. E atyre** ***(shokëve të Pejgamberit)*** **që dikush u tha: "Populli** ***(idhujtarët)*** **është tubuar t'ju sulmojë, pra kini frikë!" Ajo, vetëm ua shtoi edhe më shumë besimin e thanë: "Neve na mjafton që kemi Allahun, Ai është mbrojtësi më i mirë!"**

---

* Zoti i favorizoi besimtarët ngase nga vetë mesi i tyre u dërgoi pejgamber, të cilit ia njihnin virtytet e larta të moralit që i posedonte, i cili u fliste me gjuhën e tyre, i cili u shërbente si shembull praktik në të gjitha poret e jetës së tyre, andaj lypsej bindur atij, duhej respektuar urdhërin e tij.

Myslimanët nuk korrigjuan gabimin e vet në luftën e Uhudit, kur nga radhët e tyre ranë shtatëdhjetë dëshmorë, por u habitën e thanë: si u bë që të kemi humbje kaq të madhe? Zoti u tha se faji është juaji, sepse nuk respektuat porosinë e Pejgamberit, e në anën tjetër, nuk duhet të habiteni, pse në luftën e Bedrit ju i mbytet shtatëdhjetë idhujtarë dhe shtatëdhjetë të tjerë i zutë robër, pra dëmi i tyre ishte i dyfishtë. Pastaj, rrjedhimi i luftës në Uhud ishte i paraparë prej Zotit për të dalë në shesh tradhëtia e hipokritëve, të cilët thonin se nuk e dinin që do të bëhet luftë se edhe ne do të dilnim e do të luftonim, e në anën tjetër tinëzisht i përqeshnin myslimanët pse shkuan të luftojnë dhe pse humbën aq shumë njerëz.

Dëshmorët e rënë në rrugën e Allahut nuk përjetojnë periudhën e jetës në varreza - Berzah, ata menjëherë ia fillojnë jetës së njëmendët tek Allahu, i përjetojnë dhe i shfrytëzojnë të mirat që u dhurohen, janë të gëzuar pse ranë dëshmorë dhe edhe besimtarëve të tjerë u dëshirojnë një asi fati. Këtu duhet kuptuar se fjala është për një jetë tek Allahu, e cila nuk është siç mendon dikush prej nesh lidhur me trupin e tyre se nuk prishet etj. Pra, ajo gjallëri e kënaqësi e tyre është te Allahu, jo siç e njohim ne në jetën tonë.



**174. Dhe ata pa i gjetur kurrfarë e keqe fituan begati e mirësi të mëdha nga Allahu dhe e arritën edhe kënaqësinë e Tij, Allahu është dhurues i madh.**

**175. Po atë *(propagandë)* e bëri vetëm shejtani që dëshironte me miqtë e vet *(idhujtarët)*, t'ju frikësojë, po ju mos u frikësoni prej tyre, frikësomënu Mua, nëse jeni besimtarë.**

**176. E ty të mos brengosin ata që përpiqen për mosbesim, ata kurrsesi nuk mund të dëmtojnë asgjë Allahun. Allahu me urtësinë e vet dëshiron që atyre të mos u takojë kurrfarë e mire në botën tjetër dhe ata kanë një dënim të madh.**

**177. Ata që në vend të besimit pranuan kufrin, nuk i bëjnë asgjë dëm Allahut, ata i pret një dënim i idhët.**

**178. Të mos mendojnë ata që nuk besuan se afatin që u dhamë Ne atyre të jetojnë, është në dobi të tyre. Ne i lamë të jetojnë vetëm që të shtojnë edhe më shumë mëkatet, se ata i pret dënim nënçmues.**

**179. Allahu nuk është që t'i lë besimtarët ashtu siç jeni, pa dalluar të keqin nga i miri. Allahu nuk ju zbulon juve të fshehtat *(e të dini se ç'mbajnë në zemrat e tyre)*. Por Allahu është Ai që nga të dërguarit e vet zgjedh atë që do *(e i zbulon ndonjë të fshehtë)*. Prandaj, besoni Allahut dhe të dërguarit e Tij, e në i besofshit dhe nëse ruheni, atëherë ju keni një shpërblim të madh.**

**180. Ata, të cilët bëjnë koprraci me atë që nga të mirat e veta u dha Allahu, të mos mendojnë kurrsesi se ajo është në dobi të tyre. Jo, ajo është në dëm të tyre. Ajo e mirë me çka bënë koprraci, në ditën e kijametit do t'u mbështillet në qafën e tyre. Allahut i mbesin trashëgim qiejt dhe toka, Allahu është i njohur mirë me atë që vepроni.***

* Pasi u larguan idhujtarët nga vendi i luftës, u shkoi ndërmend të kishin shkatërruar vetë Medinën. Pejgamberi dëgjoi për atë, i urdhëroi myslimanët t'u vëhen mbrapa dhe t'ju tregojnë se kanë fuqi e forcë luftarake. Të lodhur e të plagosur, myslimanët mblodhën forcat e veta dhe e ndoqën armikun deri në vendin e quajtur "Hamrael Esed". Ushtrisë që e ndoqi armikun, Pejgamberi nuk e lejoi t'i bashkohet asnjë që nuk kishte marrë pjesë në luftën e Uhudit, me përjashtim të Xhabirit, të cilin e lejoi, sepse ai me leje kishte mbetur në shtëpi që t'i mbrojë shtatë motrat që i kishte.

Edhe pse hipokritët u përpoqën t'i frikësojnë myslimanët, këta nuk u frikësuan. Armiku nuk fitoi, sepse ai e lëshoi sheshin e luftës dhe iku, duke mos pushtuar asnjë pëllëmbë tokë të myslimanëve, ndaj nuk pati guxim ta sulmojë Medinën.



**181. Allahu ka dëgjuar fjalën e atyre që thanë: "Allahu është i varfër e ne jemi të pasur!" Ne do të shënojmë atë që thanë ata dhe që i mbytën pejgamberët pa kurrfarë faji, e do t'ju themi: "Vuane mundimin e djegies së zjarrit.**

**182. Kjo është meritë e duarve tuaja, se Allahu nuk është zullumqar ndaj robëve.**

**183. Ata janë që thanë: "Allahu na ka porositur që të mos besojmë asnjë të dërguar derisa ai të na sjellë një kurban që do ta ngrënë zjarri. Thuaju: "Para meje juve u erdhën të dërguar me argumente dhe me atë që e thatë, e përse i mbytët ata, nëse thoni të vërtetën?"**

**184. Po nëse ata ty të përgënjeshtrojnë, janë përgënjeshtruar edhe para teje të dërguar që u erdhën me argumente të prera, me shkrime qiellore dhe me libër të ndritshëm.**

**185. Secili njeri do të shijojë vdekjen, e shpërblimet tuaja u plotësohen ditën e kijametit, e kush shmanget zjarrit e futet në xhennet, ai ka arritur shpëtim, e jeta e kësaj bote nuk është tjetër pos një përjetim mashtrues.**

**186. Ju patjetër do të sprovoheni si në pasurinë tuaj, si në veten tuaj, madje do të dëgjoni ofendime të shumta prej atyre që u është dhënë libri para jush, e edhe prej idhujtarëve, po në qoftë se duroni dhe ruheni, ajo është gjëja më vendimtare.**

---

Pejgamberit i thuhet të mos brengoset përse dikush përpiqej të përhapë mosbesimin - kufrin, sepse ata kishin punë me Zotin, i cili gjithnjë është ngadhënjyes, i cili në duar të veta i ka, e nëse do, i shkatërron në këtë jetë, e nëse do i lë të jetojnë e të grumbullojnë mëkate, ashtu qe ai dënim i shëmtuar me zjarr të jetë meritë e tyre.

Lufta në Uhud i zbuloi tradhëtarët, e ajo u ndihmoi myslimanëve që t'i pastrojnë radhët e veta. Gjithashtu, ajo luftë u dha të kuptojnë se nuk duhet lakmuar aq shumë për pasuri, sepse nëse ajo nuk shpenzohet në rrugën e Zotit, do të mbetet trashëgim i të tjerëve, e më në fund, pas shkatërrimit total të njerëzve, qiej e tokë mbetën ashtu sikurse edhe kanë qenë dhe siç janë, trashëgim i Zotit.

Deri më këtu përfundon rrëfimi për luftën e Uhudit, për tradhëtinë e hipokritëve prej së cilës myslimanët duhet të marrin mësim.



**187. Dhe kur Allahu mori zotimin nga ata që iu pat dhënë libri: që gjithqysh t'ua publikoni atë njerëzve, e të mos e fshehni, por ata e lanë pas dore atë për pak send të kësaj jete; pra, bënë punë të keqe.**

**188. Mos mendo se janë të shpëtuar ata që gëzohen për atë që bënë** ***(e fshehën çështjen tënde)*** **dhe dëshirojnë të jenë të lavdëruar për atë që nuk e punuan mos llogarit shpëtim për ta** ***(nuk e thanë të vërtetën)*****, ata kanë një dënim të dhëmbshëm.**

**189. Vetëm Allahut i takon sundimi i qiejve e i tokës dhe Allahu është i gjithfuqishëm për çdo send.***

**190. Në krijimin e qiejve e të tokës, në ndryshimin e natës dhe të ditës, ka argumente të qarta për ata që kanë arsye dhe intelekt.**

**191. Për ata që Allahun e përmendin me përkujtim kur janë në këmbë, kur janë ulur, kur janë të shtrirë dhe thellohen në mendime rreth krijimit të qiejve e të tokës** ***(duke thënë)*****: Zoti ynë, këtë nuk e krijove kot, i lartësuar qofsh, ruana prej dënimit të zjarrit!**

**192. Zoti ynë, atë që Ti e fute në zjarr, atë e ke poshtëruar; për mizorët nuk ka ndihmëtarë!**

**193. Zoti ynë, ne dëgjuam një thirrës që ftonte për besim** ***(e që thonte)*****: Të besoni Zotin tuaj! E ne besuam! Zoti ynë, na i falë mëkatet tona, na i mbulo të metat tona dhe pas vdekjes na bashko me të mirët!**

**194. Zoti ynë, jepna atë që nëpërmjet të dërguarëve Tu, na e premtove dhe në ditën e kijametit mos na turpëro; vërtet Ti je Ai që nuk e shkel premtimin!"**

---

* Kur qe shpallur ajeti i Kur'anit: ... kush i huazon Allahut një hua të mirë..., njëfarë prijësi fetar i jehudive, Fenhas Azuaru i paska thënë Ebu Bekrit: Zoti qenka i varfër pasi po kërkon hua. Ebu Bekri i mëshon grusht në fytyrë dhe i thotë: sikur të mos ishte në fuqi marrëveshja për paqë ndërmjet nesh e jush, kisha për ta dredhur qafën. Jehudiu shkoi te Pejgamberi dhe u ankua kundër Ebu Bekrit. Pejgamberi e pyeti Ebu Bekrin për sjelljen, e tij. Ebu Bekri i tregoi se çka tha ai, por jehudiu e mohoi thënien, atëherë u shpall ky ajet: Allahu dëgjoi thëniet... dhe u vërtetua drejtësia e Ebu Bekrit.

Jehuditë bënë shpifje edhe ndaj Zotit, duke thënë se Ai u ka thënë: të mos besojnë pejgamber tjetër pas Musait, as Isanë, as Muhammedin dhe ashtu të vërtetën që e kishin në Tevrat e fshehën, madje edhe mburreshin për atë sukses të tradhëtisë që e bënë ndaj librit të tyre.

Myslimanët porositen të jenë të qëndrueshëm , të matur me rastin e sprovimit me çështje të ndryshme të kësaj jete, sepse maturia dhe durimi në zgjedhjen e çështjeve është kulmi i karakterit njerëzor.



**195. Zoti i tyre iu përgjegj lutjes së tyre *(e tha)*: Unë nuk ia humbë mundin asnjërit prej jush, mashkull qoftë apo femër. Ju jeni njëri nga tjetri por ata që u dëbuan prej shtëpive të tyre dhe emigruan, u munduan vetëm pse ishin në rrugën Time, luftuan dhe u vranë, atyre pa tjetër do t'ua shlyej mëkatet e tyre dhe do t'i vejë në xhennete në të cilët burojnë lumenj. Ai është shpërblim nga ana e Allahut, se më i miri i shpërblimeve është tek Allahu.**

**196. Të mos mashtrojë bredhja nëpër qytetet e atyre që nuk besuan.**

**197. Ajo është një kënaqësi e pakët, e pastaj vendi i tyre është xhehenemi që është vend mjerimi.**

**198. Por ata që ia patën frikën Zotit të tyre, ata i kanë xhennetet nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe aty janë përgjithmonë. Ajo është pritje nga ana e Allahut, e për të mirët më e dobishmja është ajo që është tek Allahu.**

**199. Po edhe nga ithtarët e librit ka që e besojnë Allahun, e besojnë atë që u është shpallur juve, e besojnë atë që u është shpallur atyre, janë të bindur ndaj Allahut, dhe argumentet e Allahut në shpallje nuk i shesin për pak send të kësaj jete, të tillët kanë shpërblimin e vet tek Zoti i tyre, e Allahu është që llogarinë e bën shpejt.**

**200. O ju besimtarë, bëni durim, bëhuni të qëndrueshëm kundër armikut, rrini të përgatitur dhe, që të shpëtoni, ruajuni dënimit të Allahut.***

* Në fillim të kësaj kaptine u sollën argumente që dokumentojnë për njësinë e Zotit, për pozitën e rëndësishme të pejgamberit, e edhe në fund të saj sillen fakte për Zotin një, për fuqinë e Tij në krijimin e çdo qenieje a sendi, ashtu që përmes këtyre fakteve, njeriu mund të fitojë bindje të plotë se Ai ka fuqi të ringjallë, t'i tubojë të gjithë para Vete, t'i shpërblejë ata që besuan dhe bënë vepra të mira dhe t'i ndëshkojë kokëfortit dhe zullumqarët.

Qëllimi i Kur'anit si në kaptinat tjera, ashtu edhe në këtë, është: që tërheqjen e zemrave dhe të shpirtërave ta sjellë në njohjen e Krijuesit përmes vështrimit të krijaturës në përgjithësi, prandaj këto ajete të fundit të kësaj sureje, erdhën të atillë që orientojnë vështrimin e njeriut kah gjithësia në mënyrë që atij t'ia forcojnë edhe më shumë bindjen për fuqinë e pakufishme të Krijuesit.

Kur'ani u thotë njerëzve lexoni librin e shkruar, të rreshtuar të Allahut **(Kur'anin)**, e pastaj lexoni dhe vështroni librin praktik të Allahut, gjithësinë, ekzistencën, sepse në rreshtat e Kur'anit gjeni plot shprehje që u thërrasin t'i futni në shërbimin e vet shqisat dhe ta angazhoni e ta thelloni mendjen në të menduar deri sa ta gjeni dhe ta njihni të vërtetën.

Allahu na mëson se si duhet lutur Atij, por kur e jep përgjigjen nuk thotë se i pranoi të gjitha ato, por thotë se mundin e askujt nuk ia humb pa dallim gjinie. Me këtë na bën të kuptojmë se nevojitet përpjekja së bashku me lutje, e jo vetëm boshe.

Përjetimet e kësaj bote janë krejt pak gjësend në krahasim me ato të botës tjetër, të cilat janë të përjetshme, të amshueshme dhe shumë më të mira, prandaj nuk duhet mashtruar pas kënaqësive të kësaj bote, e lënë rrugën e Zotit. Ata, të cilët e kanë veten në dorë, do të gëzojnë pritje madhështore tek Allahu mëshirues, e të mashtruarit, duke e lënë pas dore porosinë e Allahut, pas kënaqësive të kësaj bote, do të përjetojnë mjerim të madh.

Në fund besimtarët porositen: të jenë të durueshëm në çështjet e veta personale, të jenë të durueshëm e të qëndrueshëm në çështjet që kanë të bëjnë me rrethin, botën e jashtme, të jenë gjithnjë të përgatitur kundër armikut fizikisht e edhe shpirtërisht dhe të jenë respektues të urdhërave të Allahut, nëse duan të korrin sukses në të dy jetërat.

***Me ndihmën e Zotit përfundoi përkthimi dhe komentimi i shkurtër i kaptinës Ali Imran; falënderoj Allahun e Madhëruar!***

# SURETU EN NISAË
## KAPTINA 4

*E zbritur në Medine pas sures Mumtehine, ajete: 176*

*Kjo kaptinë është e mbushur plot me ligje e dispozita të sheriatit, të cilat rregullojnë çështjet e brendshme e të jashtme të jetës së myslimanëve. Si çështje më me rëndësi parashtron ato që kanë të bëjnë me gruan, me shtëpinë, me familjen, me shoqërinë e gjerë, por pjesën më të madhe ia kushton dispozitave rreth pozitës së gruas, andaj edhe e merr emrin "Suretun Nisai" - Kaptina e grave.*

*Parashtron rregulla mbi të drejtat e grave, e posaçërisht të atyre jetimeve që janë në strehimin e kujdestarëve, mbi dispozitat e trashëgimit, mbi femrat me të cilat nuk mund të lidhet kurorë për shkak të afërsisë së gjakut, gjirit e të miqësisë, mbi marrëdhëniet bashkëshortore, mbi obligimet e burrit ndaj gruas dhe të gruas ndaj burrit.*

*Flet për drejtësinë, mirësinë, besnikërinë dhe për mëshirën si themele të marrëdhënieve në shoqërinë e gjerë, për bashkëpunim të myslimanëve me të tjerët, për luftë kundër dyfytyrësve, për syçeltësi ndaj rrezikut prej jehudive, e përfundon me vërejtje ndaj besimit të gabuar të krishterëve përkitazi me Isain a.s.*



## SURETU EN NISAË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. O ju njerëz! Kinie frikë Zotin tuaj që ju ka krijuar prej një veteje *(njeriu)* dhe nga ajo krijoi palën *(shoqën)* e saj, e prej atyre dyve u shtuan burra shumë e gra. Dhe kinie frikë Allahun që me emrin e Tij përbetoheni, ruajeni farefisin *(akraballëkun)*, se Allahu është mbikëqyrës mbi ju.**

**2. Bonjakëve *(jetimëve)* jepnu *(kur të rriten)* pasurinë e tyre, dhe mos e ndërroni të pastërtin *(mallin tuaj që e keni hallall)* me të ndytin *(me haramin)* edhe mos e hani pasurinë e tyre *(të përzier)* me pasurinë tuaj, pse ky është mëkat i madh.**

**3. Në qoftë se frikoheni se nuk do të jeni të drejtë ndaj bonjakeve, atëherë martohuni me ato gra që ju pëlqejnë; me dy, tri e me katra. E nëse i frikoheni padrejtësisë *(ndaj tyre)*, atëherë vetëm me një, ose *(martohuni)* me ato që i keni nën pushtetin tuaj *(robëreshat)*. Ky *(përkufizim)* është më afër që të mos gaboni.**

**4. Grave jepnu dhuratën e kurorës së tyre *(niqahin)* më të mirë, e në qoftë se ato nga vullneti i vet ju falin diçka nga ajo, atëherë hane atë hallall të mirë.**

**5. Mendjelehtësve *(të papjekurve)* mos u jepni pasurinë tuaj që Allahu e bëri për ju mëkamje, e ata ushqeni nga ajo, veshni dhe u thoni fjalë të mira.**

**6. Provoni bonjakët derisa të bëhen për martesë, e nëse vëreni te ta pjekuri, atëherë dorëzonju atyre pasurinë e tyre. Mos e hani atë duke e shkapërderdhur dhe duke u ngutur para se të rriten ata. Kush është i pasur le të ruhet *(shfrytëzimit të pasurisë së jetimëve)*, e kush është i varfër, le të hajë me maturi. E kur t'ju dorëzoni atyre pasurinë e vet, dëshmoni atë *(që ju dorëzoni)*. Mjafton që Allahu është llogaritës.***

---

* Zoti fuqiplotë i krijoi njerëzit prej një baze, prej Ademit dhe prej të njëjtës bazë e krijoi palën e tij shoqen, Havën. Thëniet e tjera rreth krijimit të Havës nuk kanë bazë në Kur'an.

Që Zoti është i vetmi krijues, vërtetohet edhe nga vetë përbetimi i njerëzve ndaj njëri-tjetrit, pse kur e lut tjetrin për diçka i thua: për Zotin, pash Zotin etj. Madje askush nga njerëzit nuk thotë se unë vetë e krijova veten.

Krijimi i Havës nuk ishte prej Ademit ashtu që të kuptohet raporti prind fëmijë, ose vëlla motër.



**7. Meshkujve ju takon pjesë nga pasuria që e lënë prindërit e të afërmit** *(pas vdekjes)*, **edhe femrave ju takon pjesë nga ajo që lënë prindërit e të afërmit, le të jetë pak ose shumë ajo që lënë, ju takon pjesë e caktuar** *(nga Zoti)*.

**8. Kur të prezentojnë në pjesëtimin e pasurisë që ka lënë i vdekuri të afërmë, bonjak dhe varfnjak** *(qe nuk janë pjesëtarë në trashëgim)*, **jepnu nga ajo** *(pasuri e lënë)* **dhe atyre thuanu fjalë të mira.**

**9. Le të frikësohen ata** *(në prag të vdekjes)* **sikur të linin pas vete pasardhës të paaftë për të cilët kanë dro** *(si do të jetë gjendja e tyre)*, **prandaj le t'i ruhen Allahut** *(dënimit të Tij)* **dhe le t'ju thonë** *(jetimëve)* **fjalë prindore.**

**10. Ata që e hanë pa të drejtë pasurinë e jetimëve, në të vërtetë ata hanë atë që mbush barkun e tyre zjarr dhe do të futen në zjarrin e xhehenemit.**

**11. Allahu ju urdhëron për** *(çështjen e trashëgimit)* **fëmijët tuaj: për mashkullin hise sa për dy femra; nëse janë** *(trashëgimtare)* **vetëm femra, dy e më shumë, atyre ju takojnë dy të tretat e pasurisë që trashëgohet; nëse është një femër, asaj i takon gjysma; për prindërit, për secilin nga ata, ju takon e gjashta nga ajo që ka lënë** *(i vdekuri)* **nëse ka fëmijë; e në qoftë se** *(i vdekuri)* **nuk ka fëmijë e atë e trashëgojnë** *(vetëm)* **prindërit, atëherë nënës së tij i takon një e treta; në qoftë se ai** *(i vdekuri)* **ka vëllezër, nënës së tij i takon vetëm një e gjashta,** *(kjo e drejtë në trashëgim bëhet)* **pasi të kryhet testamenti** *(vasijeti)* **që ka lënë dhe pasi të lahet borxhi; ju nuk dini se kush është më afër dobisë suaj, prindërit tuaj ose fëmijët tuaj.** *(Ky përcaktim është)* **Urdhër nga Allahu. Vërtetë Allahu është më i dijshmi, më i urti.**

---

Disa njerëz martoheshin me jetimet që i kishin nën kujdesin e tyre për t'u ikur shpenzimeve të niqahit dhe për të mos nxjerrë mallin e tyre prej shtëpisë së vet. Kur'ani urdhëroi ose të ndjekin drejtësinë ndaj jetimeve, ose të martohen me gra të tjera, madje deri me katra, por në raste të tilla të kontrollojnë veten se sa do të jenë të drejtë, përndryshe të martohen vetëm me një grua.

Martesa është synet për atë që frenon veten nga imoraliteti, e për atë që nuk mund ta frenojë, është farz **(detyrë e domosdoshme).**

Pasurinë e jetimëve duhet ruajtur dhe mos t'u dorëzohet atyre derisa të mos arrijnë pjekuri. Nuk lejohet shpenzimi i pasurisë së tyre pa nevojë, e sidomos gjatë kohës derisa ata janë të mitur. Kur të arrijnë pjekuri duhet dorëzuar pasurinë e tyre, por dorëzimin duhet bërë me dëshmitarë ashtu që të mos mbetet kurrfarë dyshimi



12. Juve ju takon gjysma e asaj *(pasurie)* që lënë gratë tuaja, nëse ato nuk kanë fëmijë, por nëse ato kanë fëmijë, juve ju takon një e katërta nga ajo që lënë ato, pasi të kryhet testamenti i tyre dhe pasi të lahet borxhi. Atyre *(grave)* ju takon një e katërta nga ajo që lini ju, nëse nuk keni fëmijë, por nëse keni fëmijë, atyre ju takon një e teta nga ajo që leni pas kryerjes së testamentit që keni përcaktuar ose borxhit. Në qoftë se *(i vdekuri)* është mashkull ose femër, e trashëgohet nga ndonjë i largët *(pse s'ka as prindër as fëmijë)* po ka një vëlla ose një motër *(nga nëna)*, atëherë secilit prej tyre u takon një e gjashta, e në qoftë se janë më shumë *(se një vëlla ose një motër)* ata janë pjesëmarrës të barabartë në të tretën *(e tërë pasurisë)*, pas testamentit të porositur ose borxhit, e duke mos dëmtuar *(trashëguesit)*. Ky përcaktim është porosi prej Allahut. Allahu është i gjithëdijshëm, jo i ngutshëm.*

13. Këto janë *(dispozita)* të caktuara prej Allahut. Kush i bindet Allahut, *(urdhërave të Tij)* dhe të dërguarit të Tij, atë e dërgon në xhennete nën të cilët burojnë lumenj. Aty do të jenë përgjithmonë. E ky është shpëtim i madh.

14. Kush e kundërshton Allahun dhe të dërguarin e Tij, dhe i shkel dispozitat e Tij, atë e shtie në zjarr të përjetshëm. E për të është një dënim i rëndë.

---

* Në këto ajete vërtetohet parimisht e drejta në trashëgim për meshkuj dhe për femra, edhepse trashëgimi në sasi ndryshon. Me këtë hudhet poshtë rregulli i injorantëve arabë, sipas të cilit femrat dhe fëmijët nuk kishin të drejtë në trashëgim.

Jetimëve, të varfërve dhe akrabasë së largët duhet dhënë diçka nga pasuria e të vdekurit, edhe pse janë të largët dhe nuk përfshihen në rregullat e trashëgimisë, pse njeriu duhet menduar për ta sikur të ishin fëmijë të vet e të ishin të nevojshëm.


سُورَةُ النِّسَاءِ الجُزءُ الرَّابِع

وَٱلَّٰتِي يَأۡتِينَ ٱلۡفَٰحِشَةَ مِن نِّسَآئِكُمۡ فَٱسۡتَشۡهِدُواْ
عَلَيۡهِنَّ أَرۡبَعَةٗ مِّنكُمۡۖ فَإِن شَهِدُواْ فَأَمۡسِكُوهُنَّ فِي
ٱلۡبُيُوتِ حَتَّىٰ يَتَوَفَّىٰهُنَّ ٱلۡمَوۡتُ أَوۡ يَجۡعَلَ ٱللَّهُ لَهُنَّ سَبِيلٗا
﴿١٥﴾ وَٱلَّذَانِ يَأۡتِيَٰنِهَا مِنكُمۡ فَـَٔاذُوهُمَاۖ فَإِن تَابَا
وَأَصۡلَحَا فَأَعۡرِضُواْ عَنۡهُمَآۗ إِنَّ ٱللَّهَ كَانَ تَوَّابٗا رَّحِيمًا
﴿١٦﴾ إِنَّمَا ٱلتَّوۡبَةُ عَلَى ٱللَّهِ لِلَّذِينَ يَعۡمَلُونَ ٱلسُّوٓءَ بِجَهَٰلَةٖ
ثُمَّ يَتُوبُونَ مِن قَرِيبٖ فَأُوْلَٰٓئِكَ يَتُوبُ ٱللَّهُ عَلَيۡهِمۡۗ وَكَانَ
ٱللَّهُ عَلِيمًا حَكِيمٗا ﴿١٧﴾ وَلَيۡسَتِ ٱلتَّوۡبَةُ لِلَّذِينَ
يَعۡمَلُونَ ٱلسَّيِّـَٔاتِ حَتَّىٰٓ إِذَا حَضَرَ أَحَدَهُمُ ٱلۡمَوۡتُ
قَالَ إِنِّي تُبۡتُ ٱلۡـَٰٔنَ وَلَا ٱلَّذِينَ يَمُوتُونَ وَهُمۡ كُفَّارٌۚ
أُوْلَٰٓئِكَ أَعۡتَدۡنَا لَهُمۡ عَذَابًا أَلِيمٗا ﴿١٨﴾ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ
ءَامَنُواْ لَا يَحِلُّ لَكُمۡ أَن تَرِثُواْ ٱلنِّسَآءَ كَرۡهٗاۖ وَلَا تَعۡضُلُوهُنَّ
لِتَذۡهَبُواْ بِبَعۡضِ مَآ ءَاتَيۡتُمُوهُنَّ إِلَّآ أَن يَأۡتِينَ بِفَٰحِشَةٖ
مُّبَيِّنَةٖۚ وَعَاشِرُوهُنَّ بِٱلۡمَعۡرُوفِۚ فَإِن كَرِهۡتُمُوهُنَّ فَعَسَىٰٓ
أَن تَكۡرَهُواْ شَيۡـٔٗا وَيَجۡعَلَ ٱللَّهُ فِيهِ خَيۡرٗا كَثِيرٗا ﴿١٩﴾

٨٠

**15. Ato nga gratë tuaja që bëjnë imoralitet *(zina)*, kërkoni që kundër tyre të dëshmojnë katër vetë prej jush *(burra)*; nëse vërtetohet me dëshmitarë *(imoraliteti)*, mbyllni ato në shtëpia derisa t'i marrë vdekja ose derisa Allahu të përcaktojë ndonjë rrugë për to.**

**16. Ata të dy prej jush që bëjnë atë *(imoralitet-zina)*, ndëshkoni; e në qoftë se ata pendohen dhe përmirësohen, atëherë hiqni dorë prej tyre, pse Allahu pranon fort pendimin dhe mëshiron shumë.**

**17. Pendim i pranueshëm te Allahu është vetëm ai i atyre që e bëjnë të keqen me mosdije e pastaj shpejt pendohen; të tillëve Allahu ju pranon pendimin, se Allahu është më i dijshmi, më i urti.**

**18. Nuk është pendim *(i pranueshëm)* i atyre që vazhdimisht bëjnë punë të këqia dhe vetëm atëherë kur t'i vjen vdekja ndonjërit prej tyre, të thotë: „Unë tash u pendova!" e as i atyre që vdesin duke qenë jobesimtarë. Ndaj tyre kemi përgatitur dënim të ashpër.**

**19. O ju që besuat, nuk është e lejuar për ju të trashëgoni gratë *(e të vdekurve)* në mënyrë të dhunshme, e as t'i shtrëngoni për t'u marrë diçka nga ajo që ju keni dhënë atyre, përveç nëse ato bëjnë ndonjë imoralitet të hapur. Çoni jetë të mirë me to. Nëse i urreni ato, bëni durim, pse ndodh që Allahu të japë shumë të mira në një send që ju e urreni.**

---

Pejgamberi ka thënë: „Njerëzit që pa të drejtë kanë ngrënë pasurinë e jetimëve, do të ringjallen në ditën e kijametit, duke ju qitur shkëndija zjarri nga gojët e tyre".

Pjesa e përcaktuar në të drejtë trashëgimi, realizohet pas shpenzimeve për varrim, pas zbatimit të testamentit dhe pas larjes së borxhit nga pasuria e të vdekurit.

Në kohën para Islamit trashëgimi, përveç fisnisë, bëhej edhe sipas besëlidhjes që kishin lidhur dy njerëz për të trashëguar njëri-tjetrin. Edhe në Medinë deshën të trashëgohen, në ditët e para, të vëllazëruarit vendës e muhaxhirët. Kur'ani anuloi ato rregulla dhe trashëgimin e caktoi në bazë të gjakut, të miqësisë, të gjirit dhe mes robit të liruar e zotëriut.



20. Në qoftë se dëshironi të ndërroni *(ta merrni)* një grua në vend të një gruaje *(të lëshuar)*, e asaj *(të lëshuares)* i keni pas dhënë shumë të madhe, mos merrni prej saj asnjë send. A do të merrni atë pa të drejtë e në mënyrë mizore?

21. Dhe si mund të merrni atë kur njëri-tjetrit iu keni bashkuar *(në një shtrat)* dhe kur ato kanë marrë prej jush një besë të fortë?*

22. Mos u martoni me ato gra me të cilat qenë martuar prindërit tuaj, me përjashtim të asaj që ka kaluar *(para islamizmit)* pse ajo ishte turpësi, përbuzje e traditë e shëmtuar.

23. U janë ndaluar juve *(të martoheni me)*: nënat tuaja, bijat tuaja, motrat tuaja, hallat tuaja, tezet tuaja, bijat e vëllaut, bijat e motrës, nënat tuaja që ju kanë dhënë gji, motrat nga gjiri, nënat e grave tuaja *(vjehrrat)* dhe vajzat që janë nën kujdesin tuaj e të lindura *(prej tjetër babai)* nga grat tuaja me të cilat patët kontakt, e nëse nuk ken pasur kontakt me to *(me gratë)*, atëherë s'ka pengesë *(të martoheni me ato vajza)*, dhe *(janë të ndaluara)* gratë e bijve tuaj që janë të lindjes suaj *(jo të bijëve të adoptuar)*, dhe të bashkoni *(përnjëherë në një niqah)* dy motra, përpos asaj që ka kaluar. Vërtet, Allahu falë shumë, është mëshirues i madh.

* Pasi që pasuan porositë për mirësjellje ndaj gruas, për të drejtën e tyre në niqah dhe në trashëgim me meshkuj, përmendet edhe masa ndëshkuese, nëse ato nuk janë të vetëdijshme për ruajtjen e nderit. Kjo masë ndëshkuese në këtë ajet, ka funksionuar deri sa është shpallur ajeti tjetër në kaptinën: "En Nurë" sipas së cilit përcaktohet masa e dënimit.



**24.** *(Nuk u lejohet të martoheni)* **Edhe me gra të martuara** *(që kanë burrat e nuk janë të lëshuara)*, **përveç atyre që i keni futur në pushtetin tuaj** *(robëreshat e luftës)*. *(Ky është)* **Obligim mbi ju nga Allahu. U janë lejuar, pos këtyre** *(që u përmendën)*, **të tjerat që t'i merrni me pasurinë tuaj** *(me niqah)* **duke pasur për qëllim bashkëshortësi e jo prostitucion** *(kurvëni)*. **E për atë që përjetuat ju nga ato** *(gratë me të cilat patët kurorë)*, **jepnu shpërblimin e tyre të caktuar se është obligim. E nuk ka pengesë për ju, pas përcaktimit** *(të niqahut)*, **në atë që ju pëlqeni mes vete. Allahu është i gjithëdijshmi, i urti.**

**25. Dhe kush nuk ka prej jush mundësi materiale që të martohet me femra të lira besimtare, le të martohet me ato besimtare tuaja që i keni nën pushtetin tuaj** *(robëreshat)*. **Allahu di më së miri për besimin tuaj. Ju jeni nga njëri-tjetri** *(të një origjine)*. **Pra, martohuni me ato** *(robërasha)* **e me lejen e të zotërve të tyre dhe jepnu kurorën në mënyrë të drejtë,** *(zgjidhni)* **të ndershme e jo prostitute të hapta apo të fshehta. E kur të jenë të martuara ato, nëse bëjnë ndonjë punë të turpshme, ndëshkimi kundër tyre është sa gjysma e atij të grave të lira** *(jo robëresha.)* **Kjo** *(martesë me robëresha)* **është e lejuar për ata që i frikësohen imoralitetit, por të jeni të durueshëm, është më mirë për ju. Allahu është mirëdashës, mëshirëplotë.**

**26. Allahu dëshiron t'ju sqarojë çështjet e t'ju drejtojë në rrugën e atyre që ishin para jush** *(pejgamberët)* **dhe t'ju pranojë pendimin. Allahu e di më së miri gjendjen e robërve dhe është më i urti.**

---

Pendim i pranueshëm është ai që bëhet menjëherë pas punës së keqe të kryer me padije, por nëse vazhdohet puna e keqe me qëllim, që pendimi të bëhet pak para vdekjes, ai pendim nuk pranohet, ngase personi i tillë nuk ka mundësi më në atë kohë të bëjë mëkat, e as të largohet prej tij, madje ai pendim nuk shpreh ndonjë përmirësim në zemër apo në jetë derisa është në prag të vdekjes.

Para islamizmit gruaja trashëgohej sikurse pasuria e të vdekurit; mund të martohej vetë me të, ta martojë për tjetrin ose ta pengojë nga martesa në tërësi. Madje i shtrëngonin për t'ua marrë atë që u kishin dhënë. Kur'ani ndalon atë traditë në tërësi, e edhe gruas së lëshuar nuk lejon t'i ndërhyhet në atë niqah që i është dhënë.



**27. Allahu dëshiron t'ju pranojë pendimin, e ata që ndjekin dëshirat e epsheve, dëshirojnë që ju të shmangeni në tërësi** *(nga rruga e drejtë)*.

**28. Allahu dëshiron t'ju lehtësojë** *(dispozitat)*, **e megjithatë njeriu është i paaftë** *(për t'u përballuar epsheve)*.*

**29. O ju që besuat, mos e hani mallin e njëri-tjetrit në mënyrë të palejuar, përpos tregtisë në të cilën keni pajtueshmëri mes vete, dhe mos mbytni veten tuaj** *(duke mbytur njëri-tjetrin)*. **Vërtet, Allahu është i mëshirueshëm për ju.**

**30. Kush bën këtë** *(që ndaloi Zoti)* **qëllimisht dhe tejkalon kufijtë, Ne do ta hudhim atë në një zjarr të fortë. Dhe kjo është leht për Allahun.**

**31. Nëse largoheni prej mëkateve të mëdha, të cilat u janë të ndalueshme, Ne ju shlyejmë mëkatet e vogla dhe ju fusim në një vend të ndershëm.**

**32. Mos lakmoni në atë, që Allahu gradoi disa nga ju mbi disa të tjerë. Burrave ju takon hise nga ajo që fituan ata dhe grave gjithashtu ju takon hise nga ajo që fituan ato. Allahut kërkoni nga të mirat e Tij. Allahu është i dijshëm për çdo send.**

**33. Ne kemi caktuar për secilin trashëgimtarë, pjesën e pasurisë që e lënë prindërit ose të afërmit. E atyre që ju keni premtuar, jepnu pjesën e tyre. Allahu është dëshmues mbi çdo send.**

---

* Martesa me njerkën ka qenë e pranishme para islamizmit, edhepse ishte turpësi e madhe. Atë Islami e ndaloi.

Ndalesat e martesave nga gjaku janë shtatë: nënat, bijat, motrat, hallat, tezet, bijat e vëllaut, bijat e motrës. Nga gjiri e miqësia janë gjashtë: nënat e gjirit, motrat nga gjiri, nënat e bashkëshorteve, bijat e bashkëshorteve **(me tjetër burrë)** gratë e djemve dhe bashkimi përnjëherë i dy motrave në një niqah. Me sunnet mutevatir e që është edhe Ixhmaë, është i ndaluar edhe bashkimi, në një niqah, me hallën ose me tezen.

Kur'ani na sqaron se martesa me robëresha të zëna robër në luftë, është e lejuar me kusht kur nuk ka mundësi materiale të martohet njeriu me femra jo robëresha dhe ka frikë se nuk mund të ruhet prej imoralitetit, e jo për t'i dëfruar epshet. Gjithashtu është e ndaluar rreptësisht martesa e përkohshme për një sasi mjetesh materiale, sepse martesa nuk ka për qëllim vetëm anën fizike e epshore, por edhe anën njerëzore e bashkëshortore të sinqertë, që do të jetë burim i një edukimi të shëndoshë të brezit të ardhshëm.



34. Burrat janë përgjegjës për gratë, ngase Allahu ka graduar disa mbi disa të tjerët dhe ngase ata kanë shpenzuar nga pasuria e tyre. Prandaj, me atë që Allahu i bëri të ruajtura, gratë e mira janë respektuese, janë besnike ndaj së fshehtës. E ato që u keni dro kryelartësisë së tyre, këshilloni, madje largoni nga shtrati *(e më në fund)*, edhe rrahni *(lehtë, nëse nuk ndikojnë këshillat as largimi)*, e nëse ju respektojnë, atëherë mos u sillni keq ndaj tyre. Allahu është më i larti, më i madhi.

35. Nëse i frikësoheni përçarjes mes tyre *(burrit e gruas)*, dërgoni një pari të drejtë nga familja e tij dhe një pari të drejtë nga familja e saj. Nëse ata të dy *(ndërmjetësuesit)* kanë për qëllim pajtimin, Allahu ju mundëson afrimin mes tyre *(burrit e gruas)*. Allahu është i dijshëm, është njohës i mirë.*

36. Adhurone Allahun e mos i shoqëroni Atij asnjë send, sillnu mirë ndaj prindërve, ndaj të afërmve, ndaj jetimëve, ndaj të varfërve, ndaj fqiut të afërt, ndaj fqiut të largët, ndaj shokut pranë vetes, ndaj udhëtarit të largët dhe ndaj robërve. Allahu nuk e do atë që është kryelartë dhe atë që lavdërohet.

37. Ata që vetë janë koprracë dhe urdhërojnë njerëzit për koprraci, dhe e fshehin atë që ju ka dhënë Allahu nga mirësitë e Veta. Ne kemi përgatitur dënim të turpshëm për jobesimtarët;

---

* Është i ndaluar shfrytëzimi i pasurisë pa djersë, siç është vjedhja, mashtrimi, plaçkitja, kamata etj.; gjithashtu është e ndaluar mbytja e vetvetes apo e tjetrit.

Mëkat i madh ose i vogël konsiderohet në bazë të pasojave që shkakton ai, megjithëse në një hadith janë përmendur shtatë sosh si mëkate të mëdha: ''Idhujtaria, mbytja pa kurrfarë të drejte, magjia, ngrënja e kamatës, ngrënja e mallit të jetimit, zmbrapsja në fushën e betejës dhe shpifja kundër femrave të ndershme myslimane''. Në disa hadithe të tjera përmenden: mosrespektimi ndaj prindërve, betimi i rrejshëm, prostitucioni etj.

Ky ajet është shumë shpresëdhënës, ngase Allahu premton faljen e mëkateve të vogla atyre që ruhen nga ato të mëdhatë. Epërsia e burrave ndaj grave nuk është epërsi komanduese, por detyrë përgjegjëse, andaj nuk duhet bërë zili ndaj veçorisë së tjetrit me të cilën e dalloi Zoti.

Gratë e padëgjueshme së pari duhet këshilluar, pastaj duhet larguar prej shtratit, e nëse asnjëra nuk ndikojnë në përmirësimin e tyre, atëherë lejohet një rrahje, por e lehtë. Duhet ditur se Allahu është më i larti ndaj çdo sendi, e edhe ndaj burrit që sillet keq me gruan.



**38. Edhe ata që e japin pasurinë e tyre për sy e faqe të botës, e nuk e besojnë Allahun as ditën e mbramë. E ai që e ka shok djallin, ai pra është shok i shëmtuar.**

**39. Dhe çka do t'i gjente ata, po ta besonin Allahun, ditën e gjykimit dhe të jepnin nga ajo që iu dhuroi Allahu? Po Allahu di më së miri për ta.**

**40. S'ka dyshim se Allahu nuk bën pa drejtë as sa grimca, e nëse ajo vepër është e mirë, Ai e shumëfishon atë dhe Vetë Ai i jep shpërblim të madh.**

**41. Dhe si do të jetë gjendja e atyre *(që nuk besuan)*, kur Ne do të sjellim dëshmitarë për çdo popull, e ty do të sjellim dëshmitarë mbi ata *(që nuk të besuan)?***

**42. Atë ditë ata që nuk besuan dhe kundërshtuan të dërguarin, do të dëshironin *(të varroseshin)* të rrafshohej mbi ta toka ngase nuk mund t'i fshehin Allahut asgjë.**

**43. O ju që besuat, mos iu afroni namazit duke qenë të dehur, derisa të dini se ç'flitni e as duke qenë xhunubë *(të papastër)* derisa të laheni, përpos kur jeni udhëtarë. Nëse jeni të sëmurë, jeni në ndonjë udhëtim, ose ndonjëri prej jush vjen nga ultësira *(nevojtorja)*, ose keni takuar gratë, e nuk gjeni ujë, atëherë mësyne dheun dhe fërkoni me të fytyrat dhe duart *(tejemmum)*. Allahu shlyen e falë mëkatet.***

**44. A nuk i vure re *(Muhammed)* ata që iu pate dhënë pjesë nga libri *(paria fetare jehude)* se si e vazhdojnë rrugën e gabuar dhe dëshirojnë që edhe ju të humbni!?**

---

* Allahu nuk i do kryelartët, pse të tillët nuk respektojnë asnjë parim njerëzor, siç janë: adhurimi ndaj Zotit, sjellja e mirë ndaj prindërve, të afërmve, jetimëve etj. Gjithashtu nuk i pranon veprat formale që kanë për qëllim lavdërimin.

Ibni Mes'udi - sipas Buhariut thotë: "Më tha Pejgamberi më lexo Kur'an". I thashë: ta lexoj ty kur ai ty të zbriti? Po, tha: kam dëshirë të dëgjoj prej tjetrit! I lexova kaptinën En Nisaë deri te ajeti 41 kur më tha: mjaft, e kur shikova, sytë e tij derdhnin lotë". Çdo pejgamber do të dëshmojë për popullin e vet, e Pejgamberi ynë do të vërtetojë dëshminë e pejgamberëve të mëparshëm dhe do të dëshmojë për ymetin e vet. E duke ditur se dita e gjykimit është e vështirë, sa që jobesimtarët do të dëshironin të ishin dhé, tokë e rrafshuar, duke e ditur se çka i pret dhe duke ditur se Allahut nuk mund t'i fshihet asgjë, Pejgamberi qau për ymetin e vet.



45. Allahu di më së miri për armiqtë tuaj. Mjafton që Allahu është përkrahës i juaj dhe mjafton që Allahu është ndihmëtar i juaji.

46. Një palë nga jehuditë është që ndryshojnë fjalët *(e Zotit)* nga vendet e veta, e *(kur i thërret ti)* ata thonë: "Dëgjuam *(fjalën tënde)* dhe kundërshtuam *(thirrjen tënde)*, dhe thonë: "dëgjo mos dëgjofsh!" *(dhe thonë)*: "Raina" *(këto i thonë)* duke përdredhur gjuhët e tyre dhe duke atakuar fenë. E sikur të thoshin ata: "Dëgjuam, respektuam, dëgjo dhe vështrona", do të ishte më mirë për ta dhe më e drejtë, por për shkak të refuzimit të tyre, Allahu i mallkoi, prandaj besojnë vetëm pak *(besim gjysmak)*.

47. O ju që u është dhënë libri, besone atë që e zbritëm *(Kur'anin)* e që është vërtetues i atij që e keni *(Tevratit)*, para se të shlyejmë fytyra *(t'ua fshijmë shqisat)* dhe t'i rrotullojmë ose t'i mallkojmë ata si i mallkuam ata të së shtunës. Urdhëri i Allahut është i kryer.

48. S'ka dyshim se Allahu nuk falë *(mëkatin)* t'i përshkruhet Atij shok *(idhujtarinë)*, e përpos këtij *(mëkati)* i falë kujt do. Kush i përshkruan Allahut shok, ai ka trilluar një mëkat të madh.

49. A nuk ke kuptuar për ata që vlerësojnë vetveten? Jo, Allahu vlerëson atë që do dhe nuk bën padrejt asnjë fije.

50. Shiko se si shpifin kundër Allahut! Mjafton kjo *(shpifje)* si mëkat i hapët.

51. A nuk u vure re atyre që iu është dhënë pjesë nga libri? Besojnë idhuj e djallëzi dhe për ata që nuk besuan thonë: "Këta janë në rrugë më të drejtë, se ata që besuan!"

---

Kjo dispozitë mbi alkoolin që përmendet në këtë ajet, është e hershme, para ndalimit përfundimtar të pijeve alkoolike.

Nëse nuk gjendet uji, ose gjendet, por është e pamundur të përdoret nga ndonjë shkak i arsyeshëm, atëherë lejohet pastrimi me dhé në vend të pastrimit me ujë, që është obligim.



**52. Ata janë që Allahu i mallkoi, e atë që e mallkon Allahu, për të nuk ka ndihmëtarë.**

**53. A mos kanë ata ndonjë pjesë të pushtetit? Ata atëherë nuk do t'u jepnin njerëzve as sa grimca.**

**54. A u kanë zili atyre njerëzve për atë që Allahu u dha nga mirësitë e Tij? Ne u patëm dhënë pasardhësve të Ibrahimit librin e sheriatin dhe u patëm dhënë atyre pushtet të madh.**

**55. Po disa prej tyre i besuan atij** ***(Muhammedit)*****, e disa e refuzuan. Për ta mjafton zjarri i xhehenemit.**

**56. Është e vërtetë se ata që mohuan argumentet Tona, do t'i hudhim në zjarr. Sa herë që u digjen lëkurat e tyre, Ne ndërrojmë lëkura të tjera që të shijojnë dënimin. Allahu është i plotëfuqishëm, i drejtë.***

**57. Ata që besuan dhe bënë vepra të mira, Ne do t'i fusim në xhennet nën të cilin burojnë lumenj, ku do të jenë përgjithmonë. Aty kanë edhe bashkëshorte të pastra e hije të mrekullueshme.**

**58. Allahu ju urdhëron qe t'u jepni amanetin të zotëve të tyre dhe kur të gjykoni, ju urdhëron të gjykoni me të drejt mes njerëzve. Sa e mirë është kjo që ju këshillon. Allahu dëgjon dhe sheh si vepron i.**

**59. O ju që besuat, bindjuni Allahut, respektoni të dërguarin dhe përgjegjësit nga ju. Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, atëherë parashtrone atë te Allahu** ***(te libri i Tij)*** **dhe te i dërguari, po qe se i besoni Allahut dhe ditës së fundit. Kjo është më e dobishmja dhe përfundimi më i mirë.**

---

* Në këto ajete u fol për intrigat e jehudive me të cilat përpiqeshin të dobësonin misionin e Muhammedit, për ndryshimet që i bënin në Tevratë, për shprehjet fyese kundër Muhammedit dhe kundër fesë islame, kinse me to kishin për qëllim të respektonin Muhammedin dhe fenë islame.

Në mesin e këtyre ajeteve përmendet mëkati më i madh i pafalur; idhujtaria, politeizmi ngase edhe ithtarët e librit bëjnë këtë mëkat, kur thonë për Uzejrin dhe Isain se ishin bijtë e Zotit.

Jehuditë thoshin për vetvete se ishin popull i privilegjuar prej Zotit, e kjo ishte shpifje e madhe kundër Zotit, andaj edhe janë të mallkuar.

Ia kishin zili Muhammedit dhe arabëve pse t'i shpallet dikuj tjetër dhe pse të jetë dikush tjetër pejgamber, e jo dikush nga populli beni israil. Ata e dinin se edhe Muhammedi ishte pasardhës i Ibrahimit. Zoti u pat dhënë gradën pejgamber shumë pasardhësve të tjerë të Ibrahimit, e disave si Davudit e Sulejmanit u pat dhënë edhe mbretëri të madhe. Zilia e tyre është e mallkuar.



**60. A i vure re ata që mendojnë se besuan atë që të zbriti ty, dhe atë që zbriti para teje, se si dëshirojnë që mes tyre të gjykojë djalli, e duke qenë se janë urdhëruar që të mos e besojnë atë. E djalli dëshiron t'i humbë në pafundësi.**

**61. Kur u thuhet atyre: "Ejani** *(për të gjykuar)* **te ajo që e zbriti Allahu dhe te i dërguari!" i sheh se si dyfytyrëshit ta kthejnë shpinën.**

**62. E qysh do të jetë** *(gjendja e tyre)* **kur t'i godasë ata ndonjë e keqe, e shkaktuar nga vetë duart e tyre, e pastaj vijnë te ti** *(për t'u arsyetuar)* **dhe betohen në Allahun: "Ne nuk patëm tjetër qëllim, vetëm afrim e pajtim"** *(e jo refuzimin e gjykimit Tënd)*.

**63. Ata janë për të cilët e di Allahu çka mbajnë në zemrat e tyre. Po ti, hiqu tyre, tërhiqu vërejtjen** *(për hipokrizi)* **dhe thuaju fjalë që lënë përshtypje në veten e tyre.**

**64. Ne nuk dërguam asnjë të dërguar vetëm që me urdhërin e Allahut t'i bëhet respekt** *(nga njerëzit)* **atij. E sikur të vinin ata te ti, pasi që ta kenë dëmtuar veten e tyre** *(nuk kanë pranuar gjykimin tënd)*, **e të kërkonin ata vetë ndjesë te Allahu, e edhe i dërguari të kërkojë ndjesë për ta, ata do të kuptonin se Allahu pranon pendimin dhe është mëshirues.**

**65. Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë** *(të asaj që të zbirti ty as të asaj para teje)* **derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre, e pastaj** *(pas gjykimit tënd)* **të mos ndiejnë pakënaqësi nga gjykimi yt dhe** *(derisa)* **të mos binden sinqerisht.**

---

Xhehenemlinjve do t'ju përtërihet lëkura e trupit saherë që të digjet ajo. Përtërirja e lëkurës jep të kuptohet se vetëm Zoti ka fuqi të ndëshkojë kriminelin për çdo krim. Njerëzit këtë nuk mund ta bëjnë, pse për njëqind e sa krime e dënojnë me mbytje një herë!? Përmendet djegia e lëkurës ngase dhëmbja më e ndieshme është në lëkurë.



**66. Sikur t'i kishim obliguar ata: mbytni vetveten tuaj, apo: dilni prej atdheut tuaj, atë *(obligim)* nuk do ta zbatonin, me përjashtim të një pakice prej tyre. Po sikur të zbatonin atë që këshilloheshin do të ishte më mirë për ta dhe do t'i përforconte më shumë.**

**67. Dhe atëherë do t'u jepnim atyre nga ana Jonë shpërblim të madh.**

**68. Dhe do t'i udhëzonim në rrugë të drejtë.**

**69. E kushdo që i bindet Allahut dhe të dërguarit, të tillët do të jenë së bashku me ata që Allahu i shpërbleu: *(me)* pejgamberët, besnikët e dalluar, dëshmorët dhe me të mirët. Sa shokë të mirë janë ata!**

**70. Ky shpërblim i madh është prej Allahut. Mjafton që Allahu di më së miri.***

**71. O ju që besuat, rrini të përgatitur *(të armatosur)* dhe dilni *(për në luftë)* grup pas grupi apo të gjithë së bashku.**

**72. Ka disa prej jush që zvaritet *(nuk del në luftë)*. E nëse ju godet juve ndonjë e papritur thotë: "Zoti më favorizoi që nuk isha i pranishëm bashkë me ta" *(në luftë)*.**

**73. Po nëse ju takon juve ndonjë e mirë nga Allahu, ai *(munafiku)* me siguri do të thoshte: si mos të kishte ekzistuar mes jush dhe mes tij ndonjë njohtësi, për fat, të kisha qenë së bashku me ta e të kisha arritur një fitim të madh.**

**74. Le të luftojnë në rrugën e Allahut, ata që e japin jetën e kësaj bote për botën tjetër. Kush lufton në rrugën e Allahut e mbytet *(bie dëshmor)* ose triumfon, Ne do t'i japim atij shpërblim të madh.**

---

* Amanet është çdo gjë që i besohet njeriut, qoftë pasuri, pozitë, fjalë ose diçka tjetër. Ruajtja e amanetit është obligim për të gjithë njerëzit, qoftë amanet mes Zotit dhe njeriut, qoftë mes njerëzve.

Shkas i zbritjes së këtij ajeti ishte çelësi i Qabes, të cilin e merr Pejgamberi me rastin e çlirimit të Mekës, Qabes, nga dora e Osman Bin Talha-as që me kohë e mbante familja e tyre. Osmani qe prekur shumë, pse çelësi doli prej dorës së tyre, por nuk foli asgjë. Zoti e urdhëroi t'ia kthejë çelësin dhe Pejgamberi ia ktheu, e thuhet se edhe sot e kësaj dite çelësin e Qabes e mban ajo familje.

Ajeti në fjalë ka një qëllim të përgjithshëm, e jo vetëm rastin e posaçëm të çelësit të Qabes. Pejgamberi ka thënë: "Ai që nuk e ruan amanetin, në të ka shenja të nifakut" - tradhtisë.

Ajeti pas tij, e sipas juristëve islamë sugjeron për burimet e sheriatit islam e që janë: Kur'ani, Syneti e pas tij edhe Ixhmai e Kijasi.



**75. Ç'keni që nuk luftoni për Zotin dhe për *(t'i shpëtuar)* të paaftit: nga burrat, nga gratë e nga fëmijët, të cilët lutën: "Zoti ynë! nxirrna nga ky fshat *(Meka)*, banorët e të cilit janë mizorë. Jepna nga ana Jote shpëtim e ndihmë!"**

**76. Ata që besuan luftojnë në rrugën e Allahut, e ata që nuk besuan luftojnë në rrugën e djallëzuar. Luftoni pra miqtë e djallit, s'ka dyshim se intriga e djallit është e dobët.**

**77. A nuk i vure re ata të cilëve iu pate thënë:" Ndalni duart tuaja prej luftës, e falne namazin dhe jepne zeqatin!" E kur iu bë atyre obligim lufta, qe një grup prej tyre u frikësoheshin njerëzve siç është frika ndaj Allahut, e edhe më fort. Thoshin: "Zoti ynë, pse na e bëre obligim luftën? Sikur të na e kishe shtyrë deri në një afat të afërt!" Thuaju: "Përjetimi i kësaj bote është pak, e për atë që është i devotshëm, bota tjetër është shumë më e dobishme. Nuk do t'ju bëhet pa drejtë as sa fija.**

**78. Kudo që të jeni vdekja do t'ju kapë, po edhe në qofshi në pallate të fortifikuara. E nëse i qëllon ata *(munafikët)* ndonjë e mirë, thonë: "Kjo është nga Allahu". E nëse i godet ndonjë e keqe thonë: "Kjo është nga ti *(Muhammed)"*. Thuaju: "Të gjitha janë nga Allahu!" Ç'është me këtë popull që nuk kupton gati asnjë send?**

**79. Çfarëdo e mire që të vjen është nga Allahu, e çka të ndodhë nga ndonjë e keqe është nga vetë ti. Ne të dërguam ty Pejgamber për mbarë botën. Mjafton që Allahu është dëshmues për këtë.**

---

Çdo çështje dhe çdo mosmarrëveshje duhet zgjidhur sipas udhëzimeve të Pejgamberit, i cili për zgjidhjen e çështjeve gjithnjë është mbështetur në fakte të Kur'anit. Munafikët ndonëse publikisht thonin se i kanë besuar Kur'anit, nuk dëshironin që mes çështjeve të tyre të gjykojë Pejgamberi sipas Kur'anit, por shkonin te njerëzit e djallëzuar dhe pastaj përpiqeshin ta bindnin Pejgamberin se nuk kishin ndonjë qëllim të keq. Në ajetet që u lexuan, Zoti i gjithëdijshëm i tregoi Muhammedit dhe myslimanëve për qëllimet e tyre dhe për atë çka i pret në botën tjetër.

Një njeri e pyet Pejgamberin: "Kur është kijameti?" Pejgamberi i thotë: "Çka ke përgatitur për të?" Ai tha: "Asgjë, pos që e dua Zotin dhe të dërguarin e Tij!" Pejgamberi tha: "Ti do të jeshë me atë që e do!" Enesi, sahab i Pejgamberit thotë: "Nuk kemi përjetuar gëzim më të madh se nga fjala e Pejgamberit: "Do të jeshë bashkë me atë që e do!"

**80. Kush i bindet Pejgamberit, ai i është bindur Allahut, e kush e refuzon, Ne nuk të dërguam ty roje kundër tyre.**

**81. Dhe thonë: "*(jemi)* Të bindur". E kur largohen prej teje, një grup prej tyre *(natën)* planifikon diçka tjetër nga ajo që u thua ti. Allahu shënon atë që ndryshojnë. Mos u vë veshin atyre e mbështetu Allahut, se mjafton mbrojtja e Allahut.***

**82. A nuk e përfillin ata *(me vëmendje)* Kur'anin? Sikur të ishte prej dikujt tjetër, përveç prej Allahut, do të gjenin në te shumë kundërthënie.**

**83. Madje kur u vjen atyre *(munafikëve)* ndonjë lajm qetësues *(kur fitojnë myslimanët)* ose shqetësues *(kur dështojnë)*, ata e përhapin atë, e sikur t'ia linin atë *(përhapjen e lajmit)* Pejgamberit dhe përgjegjësve të tyre, ata do të dinin të nxjerrin përfundime *(se si do të duhej shpallur)*. Por sikur të mos ishte dhuntia e Allahut ndaj jush dhe mëshira e Tij, atëherë ju, pos një pakice, do të ndiqnit rrugën e djallit.**

**84. Lufto në rrugën e Allahut! Nuk obligohet kush pos teje. Ngacmoi besimtarët *(për luftë)*, Allahu do të zmbrapsë fuqinë e të pabesëve. Allahu është më fuqiforti, më ndëshkuesi.**

**85. Kush ofron ndihmë të mirë, do të ketë pjesë nga ajo, dhe kush ofron ndihmë për ndonjë të keqe do të ngarkohet me të. Allahu është i plotfuqishëm ndaj çdo sendi.**




**86. Kur përshëndeteni me ndonjë përshëndetje, ju ktheni përshëndetje edhe më të mirë, ose kthenie ashtu. Allahu llogarit për çdo send.**

---

* Myslimanët u urdhëruan të jenë gjithnjë të përgatitur, të mos dalin një nga një e t'i befasojë armiku, por të dalin në grupe ose të gjithë së bashku. Munafikët nuk u bashkoheshin myslimanëve në luftëra, por nëse myslimanët fitonin, ankoheshin kinse nuk kanë ditur se edhe ata do të merrnin pjesë, edhe pse e kishin ditur, e kur dëmtoheshin myslimanët e quanin fat mospjesëmarrjen e tyre në luftë.

Lufta në rrugën e Allahut nuk është humbje, sepse ai që mbytet është dëshmor, kurse ai që shpëton, e ka ndihmuar përhapjen e drejtësisë, andaj edhe ai do të ketë shpërblim të madh. Banorët e Mekës ishin mizorë, ngase i torturonin të gjithë ata që kishin besuar Zotin një, e posaçërisht të paaftit, si pleqtë, gratë e fëmijët. Lufta kundër atyre mizorëve u bë e obligueshme. Myslimanëve u tërhiqet vërejtja që të mos frikohen nga vdekja, sepse asaj nuk mund t'i shpëtohet, e nëse vdiset në luftë, shpërblimi është shumë i madh.

Munafikët përpiqeshin t'ia mveshin Muhammedit fajin për të gjitha fatkeqësitë në mënyrë që t'i iritonin njerëzit nga ai. Kur'ani ua bëri të qartë se çdo e keqe është pasojë e vetë njeriut, ngase njeriu nuk përputh veprat e veta me ligjet e Zotit dhe mendon se dikush tjetër e ka fajin.

Të gjitha të mirat burojnë prej Zotit. Dërgimi i Muhammedit për të gjithë njerëzit është një e mirë prej Zotit, por Muhammedi ishte vetëm komunikues i porosive të Zotit, e jo edhe roje e dredhive që i bënin fshehtas munafikët. Mjafton që Allahu i di dredhitë e tyre dhe Ai do t'u japë llogarinë e merituar. Bindja ndaj Pejgamberit është njëkohësisht edhe bindje ndaj Allahut, ngase Ai dëshmoi se e ka dërguar për t'iu kumtuar njerëzve udhëzimet e Tij.



87. Për Allahun, që s'ka tjetër pos Tij, pa tjetër Ai do t'ju tubojë në ditën e gjykimit për të cilën gjë nuk ka dyshim. E kush mund të jetë më i vërtetë se Allahu në thënie?*

88. E çka është me ju që në çështjen e munafikëve jeni dy grupe; derisa për atë që bënë, Allahu i përmbysi ata? A mos doni ta vini në rrugë të drejtë atë që Allahu e ka humbur? Për atë që Allahu e ka humbur, nuk do të gjeni rrugë!

89. Ata dëshirojnë që edhe ju të mos besoni sikurse nuk besuan vetë dhe të bëheni të njëjtë. Mos zini miq prej tyre derisa ata të shpërngulen *(si ju)* për hirë të Allahut, e nëse refuzojnë, atëherë kudo që t'i gjeni, kapni dhe mbytni dhe prej tyre mos zini as mik as ndihmës.

90. Përpos atyre që strehohen te një popull, me të cilin keni marrëveshje, dhe përpos atyre që vijnë te ju, e u vjen rëndë të luftojnë kundër jush ose kundër popullit të vet. Sikur Allahu të donte do t'ju jepte atyre fuqi e pushtet mbi ju dhe do t'ju luftonin. Në qoftë se ata tërhiqen prej jush, nuk ju luftojnë dhe ju ofrojnë paqë, atëherë Allahu nuk ju lejon rrugë *(luftë)* kundër tyre.

91. Ju do të hasni në të tjerë, që duan të sigurohen te ju *(duke u paraqitur si besimtarë)* dhe të sigurohen te populli i vet *(si jobesimtarë)*. E, saherë që thirren, *(kundër jush)* i përgjigjen thirrjes. Në qoftë se nuk largohen prej jush, nuk ju ofrojnë paqë dhe nuk heqin dorë nga lufta kundër jush, atëherë kapni edhe mbytni kudo që t'i takoni. Kundër tyre u kemi dhënë fakte të qarta.

* Kur'ani edhe pse është shpallur në një periudhë gati prej njëzet e tri vjetësh dhe shpallja e tij është lajmëruar sipas nevojës për të zgjidhur ndonjë çështje të parashtruar në momente, përputhshmëria e synimeve të ajeteve në tërësi është e plotë, pra nuk ka ajet që i kundërvihet ndonjë ajeti tjetër. E ky është një nga faktorët që argumentojnë se kjo përsosmëri e tij në shprehje, stil e në domethënie, është e shpallur dhe e dhuruar nga i madhi Zot, e jo prodhim i mendjes së njeriut.

Muhammedi, përveç që ishte strategjik, ishte më i vendosuri në luftë, andaj edhe urdhërohej të luftojë vetë, por edhe t'i trimërojë besimtarët se ndihma e Zotit ishte me ta. Këtë shembull e ndoqi edhe Ebu Bekri kur vendosi t'i luftojë tradhtarët, po edhe nëse vjen puna të mbetet i vetmuar.

Përshëndetja është gjest afrimi ndër njerëz, andaj atë duhet pranuar dhe respektuar në mënyrë edhe më të mirë.



**92. Asnjë besimtari nuk i është e lejuar ta mbysë besimtarin tjetër, përpos gabimisht. E kush e mbyt gabimisht një besimtarë, ai është i obliguar ta liroje një rob besimtarë dhe shpagimin *(e gjakut)* t'ia dorëzojë familjes së tij, përpos në qoftë se ia falin *(familja gjakun)*. Në qoftë se ai *(i mbyturi gabimisht)* është besimtar, por i takon popullit, që është armik juaji, atëherë është obligim vetëm lirimi i një robi besimtar. Në qoftë se ai *(i mbyturi)* është nga ai popull që keni marrëveshje me të, atëherë është obligim shpagimi *(i gjakut)* që i dorëzohet familjes së tij dhe lirimi i një robi besimtar. E kush nuk ka mundësi *(të lirojë një rob)*, le të agjërojë dy muaj rresht, si pendim *(i pranuar)* ndaj Allahut. Allahu është më i dijshmi, ligjdhënësi më i drejtë.**

**93. Kush e mbyt një besimtar me qëllim, dënimi i tij është Xhehenemi, në të cilin do të jetë përgjithmonë. Allahu është i hidhëruar ndaj tij, e ka mallkuar dhe i ka përgatitur dënim të madh.**

**94. O ju që besuat, kur të marshoni në rrugën e Allahut *(për në luftë)*, të jeni të matur *(të mos nguteni)*, e mos i thoni atij që ju shpreh selamin *(besimin)*: "Nuk je besimtar!", duke kërkuar me të mjet *(mall)* të jetës së kësaj bote, pse te Allahu janë begatitë e mëdha. Ashtu *(jobesimtarë)* ishit edhe ju më parë, e Allahu ju dhuroi *(besimin)*, pra sqaroni mirë! Allahu e di në hollësi çka vepronì.***

*Qëndrimi i myslimanëve rreth hipokritëve nuk ishte i njëjtë. Disa mendonin se do të ishte më mirë të mos i luftonin,e disa ishin të mendimit t'i luftonin meqë prej tyre nuk ka shpresë. Zoti ua tërhoq vërejtjen, sepse kishin mendime kontradiktore dhe iu tha se ata janë të humbur, janë edhe më të rezikshëm se jobesimtarët e hapët, për shkak se pranë myslimanëve paraqiteshin myslimanë e pranë jobesimtarëve - jobesimtarë, andaj ata duhet luftuar, nëse nuk pushojnë nga intrigat e tyre kundër myslimanëve.

Një prej mëkateve më të mëdha, pas kufrit, është mbytja me qëllim e me paramendim.



**95. Nuk janë të barabartë prej besimtarëve ata që ndejtën *(nuk luftuan)* dhe ata që me pasurinë dhe me jetën e tyre luftuan në rrugën e Allahut, me përjashtim të atyre që ishin të penguar pa vullnetin e vet. Ata që luftuan me pasurinë dhe me jetën e tyre, Allahu i gradoi në një shkallë më lartë mbi ata që ndejtën *(me arsye)*. Por të gjithëve Allahu u premtoi shpërblim, ndërsa mbi ata që ndejtën *(pa arsye)* Allahu gradoi luftëtarët me një shpërblim të madh.**

**96. Vende të larta me falje gabimesh e mëshirë nga Ai. Allahu është që falë shumë dhe mëshiron.**

**97. Engjëjt që ua morën shpirtin e atyre që ishin mizorë të vetvetes ju thanë: "Në çka ishit ju? - Ata thanë: "Ne ishim të paaftë në atë tokë!" *(engjëjt)* Ju thanë: "A nuk ishte e gjerë toka e Allahut e të migronit në të?" *(e të praktikonit lirisht fenë e Zotit)*. Vendi i tyre është Xhehenemi dhe sa vend i keq është ai!**

**98. Përveç atyre që ishin të paaftë nga burrat, gratë e fëmijët që nuk kishin mundësi të gjenin, as mënyrë, as rrugë *(për shpërngulje)*.**

**99. Atyre do t'iu falë Allahu. Allahu është që shlyen e falë shumë *(gabime)*.**

**100. Kush shpërngulet për hirë të *(fesë së)* Allahut, ai gjen mundësi të madhe dhe begati në tokë. E kush del prej shtëpisë si migrues te Allahu dhe te i dërguari i Tij, dhe e zë vdekja *(në rrugë)*, te Allahu është shpërblimi i tij. Allahu është mëshirues, mbulon të metat.***

**101. Kur të jeni në udhëtim e sipër, nuk është mëkat për ju të shkurtoni namazin, nëse frikoheni se jobesimtarët do të ju sjellin ndonjë të keqe. Jobesimtarët janë armiq tuaj të hapët.**

---

Besimi - imani është çështje e fshehtë, çështje e zemrës. Askush nuk di për besimin që i fle tjetrit në zemër. Prandaj për të vërtetuar atë që fle në zemër, është obligim për secilin shprehja e shehadetit gojarisht. Pas deklarimit me gojë për besim, askush nuk ka të drejtë t'ia mohojë ose t'ia konsiderojë deklaratë joreale.

* Ata që luftuan për të mbrojtur veten dhe fenë e vet kanë gradë të lartë te Allahu. Kanë shpërblim edhe ata që patën dëshirë, por ishin të paaftë, siç janë, të zëmë, të gjymtët, të verbërit ose të sëmurët.



**102. Kur të jeshë ti *(Muhammed)* bashkë me ta dhe ju falë namazin, një grup prej tyre, duke i bartur armët, le të vijë e të falet me ty *(grupi tjetër në roje)*, e kur të bien në sexhde *(të kryejnë një reqatë)*, këta le të qëndrojnë mbrapa jush *(në rojë)* e le të vijë grupi tjetër, që nuk është falur, e të falet me ty dhe le t'i bartin armët dhe të jenë në gjendje gatishmërie. Ata që nuk besojnë, e dëshirojnë moskujdesin tuaj ndaj armëve e mjeteve që t'i vërsulen njëherë me të gjitha fuqitë. Nëse jeni të lodhur nga ndonjë shi ose jeni të sëmurë, nuk është mëkat të mos i bartni armët, por mbani gatishmërinë tuaj. Allahu ka përgatitur dënim nënçmues për jobesimtarët.**

**103. Kur të kryeni namazin *(e frikës)* përmendne Allahun, kur jeni në këmbë, ulur, të mbështetur. E kur të qetësoheni *(nga lufta)*, atëherë falne namazin në mënyrë të rregullt, pse namazi është obligim *(për kohë)* i caktuar për besimtarët.**

**104. Mos u tregoni të dobët në ndjekjen e armikut, pse nëse ndieni dhëmbje edhe ata ndjejnë dhëmbje sikurse ju, e ju shpresoni nga Allahu çka ata nuk shpresojnë. Allahu është i dijshëm, ligjdhënës i matur.**

**105. Ne të zbritëm ty *(Muhammed)* librin *(Kur'anin)* me plot të vërteta, që të gjykosh mes njerëzve me atë që të mësoi Allahu. Mos u ngatërro për tradhtarët *(mos u dil në ndihmë.)***

---

Atyre që patën mundësi të migrojnë te Pejgamberi në Medinë dhe të pranojnë e të praktikojnë lirisht besimin, por nuk shkuan, engjëjt ju thonë: çka ishte puna e juaj me besim? Kur thonë se në Mekë ishte e pamundur ta përqafonin fenë e drejtë, marrin përgjegjen prej engjëjve; toka e Zotit është e madhe, nuk migruat, mbetët në kufr, pra qe xhehenemi.

Zoti vlerëson veprat sipas qëllimit të njeriut, andaj e shpërblen si muhaxhir edhe atë që niset, por e gjen vdekja në rrugë.



**106. Kërkoj falje *(për këtë)* Allahut. Vërtet, Allahu falë, mëshiron.**

**107. Mos polemizo për ata që tradhtojnë vetveten. Allahu nuk e do atë që është gënjeshtar e mëkatar.**

**108. Ata fshihen *(turpërohen)* prej njerëzve, e nuk turpërohen prej Allahut, e Ai është me ta edhe kur planifikojnë fshehtas thënie me të cilat nuk është i kënaqur Ai. Allahut nuk mund t'i shpëtojnë veprimet e atyre.**

**109. Ja, ju jeni ata që i mbrojtët *(gënjeshtarët)* në jetën e kësaj bote, Kush do të polemizojë me Allahun për ta ditën e gjykimit, apo kush do t'i marrë në mbrojtje?**

**110. Kush bën ndonjë të keqe ose e ngarkon veten, pastaj kërkon falje te Allahu, ai e gjen Allahun falës e mëshirues.**

**111. Kush bën ndonjë mëkat, ai ka ngarkuar vetveten. Allahu i di hollësitë, është gjykatës i drejtë.**

**112. Kush bën ndonjë gabim ose mëkat, e pastaj atë ia hudh një të pafajshmi, ai ngarkohet me një shpifje e me një mëkat të hapët.**

**113. E sikur të mos ishte dhuntia e Allahut dhe mëshira e Tij ndaj teje, një grup prej tyre do të humbte ty, por ata nuk humbin tjetër, pos vetes së tyre. Ty nuk mund të dëmtojnë asgjë. Allahu të shpalli ty, librin dhe sheriatin, të mësoi çka nuk dije. Dhuntia e Allahut ndaj teje është shumë e madhe.***

* Shkurtimi i namazit kur njeriu nuk është i sigurt prej armikut, është vërtetuar me Kur'an. Për shkurtimin e tij në udhëtime të rëndomta është definuar me Sunnet. Shkak i zbritjes së ajetit për shkurtim ishte: Pejgamberi e falë drekën bashkë me shokët në vendin e quajtur Asfanë. Idhujtarët në kyre me Halid bin Velidin qëndruan para tyre dhe ofshanë pse nuk i sulmuan duke u falur, por thanë: tash u vjen namazi edhe më i dashur, fjala ishte për namazin e iqindisë, e do t'i sulmojmë. Para se të vijë namazi Zoti i madhëruar nëpërmjet Xhibrilit ia shpall këtë pjesë të Kur'anit Muhammedit dhe namazi i iqindisë falet sipas udhëzimit të kësaj pjese.

الحزب ١٠

لَّا خَيْرَ فِي كَثِيرٍ مِّن نَّجْوَىٰهُمْ إِلَّا مَنْ أَمَرَ بِصَدَقَةٍ
أَوْ مَعْرُوفٍ أَوْ إِصْلَٰحٍ بَيْنَ ٱلنَّاسِ ۚ وَمَن يَفْعَلْ ذَٰلِكَ
ٱبْتِغَآءَ مَرْضَاتِ ٱللَّهِ فَسَوْفَ نُؤْتِيهِ أَجْرًا عَظِيمًا ﴿١١٤﴾ وَمَن
يُشَاقِقِ ٱلرَّسُولَ مِنۢ بَعْدِ مَا تَبَيَّنَ لَهُ ٱلْهُدَىٰ وَيَتَّبِعْ غَيْرَ
سَبِيلِ ٱلْمُؤْمِنِينَ نُوَلِّهِۦ مَا تَوَلَّىٰ وَنُصْلِهِۦ جَهَنَّمَ ۖ وَسَآءَتْ
مَصِيرًا ﴿١١٥﴾ إِنَّ ٱللَّهَ لَا يَغْفِرُ أَن يُشْرَكَ بِهِۦ وَيَغْفِرُ مَا دُونَ
ذَٰلِكَ لِمَن يَشَآءُ ۚ وَمَن يُشْرِكْ بِٱللَّهِ فَقَدْ ضَلَّ ضَلَٰلًۢا بَعِيدًا
﴿١١٦﴾ إِن يَدْعُونَ مِن دُونِهِۦٓ إِلَّآ إِنَٰثًا وَإِن يَدْعُونَ
إِلَّا شَيْطَٰنًا مَّرِيدًا ﴿١١٧﴾ لَّعَنَهُ ٱللَّهُ ۘ وَقَالَ لَأَتَّخِذَنَّ
مِنْ عِبَادِكَ نَصِيبًا مَّفْرُوضًا ﴿١١٨﴾ وَلَأُضِلَّنَّهُمْ وَلَأُمَنِّيَنَّهُمْ
وَلَءَامُرَنَّهُمْ فَلَيُبَتِّكُنَّ ءَاذَانَ ٱلْأَنْعَٰمِ وَلَءَامُرَنَّهُمْ
فَلَيُغَيِّرُنَّ خَلْقَ ٱللَّهِ ۚ وَمَن يَتَّخِذِ ٱلشَّيْطَٰنَ وَلِيًّا
مِّن دُونِ ٱللَّهِ فَقَدْ خَسِرَ خُسْرَانًا مُّبِينًا ﴿١١٩﴾
يَعِدُهُمْ وَيُمَنِّيهِمْ ۖ وَمَا يَعِدُهُمُ ٱلشَّيْطَٰنُ إِلَّا غُرُورًا ﴿١٢٠﴾
أُو۟لَٰٓئِكَ مَأْوَىٰهُمْ جَهَنَّمُ وَلَا يَجِدُونَ عَنْهَا مَحِيصًا ﴿١٢١﴾



**114. Në shumë biseda të tyre të fshehta nuk ka kurrfarë dobie, përveç *(bisedës)* kush këshillon për lëmoshë, për ndonjë të mirë ose pajtim mes njerëzve. E kush i bën këto duke pasur për qëllim vetëm kënaqësinë e Allahut, Ne do t'i japim më vonë *(në botën tjetër)* shpërblim të madh.**

**115. Kush i kundërvihet të dërguarit, pasi që i është bërë e qartë e vërteta dhe ndjek rrugë tjetër nga ajo e besimtarëve, Ne e lëmë në atë që e ka zgjedhur *(në dynja)* e e fusim në xhehenem. Përfundim i keq është ai.**

**116. Është e vërtetë se Allahu nuk falë *(mëkatin)* t'i bëhet Atij shok, e pos këtij *(mëkati)*, të tjerat i falë atij që dëshiron. Ai që i përshkruan shok Allahut, ai ka humbur dhe bërë një largim të madh *(prej së vërtetës)*.**

**117. Ata nuk lusin tjetër pos Tij vetëm *(emra idhujsh)* femra dhe nuk lusin tjetër pos djallit plot sherr.**

**118. Atë e mallkoi Allahu. Ai ka thënë: "Unë do të përfitoj një pjesë të caktuar të robërve të Tu".**

**119. Do t'i shmangë *(nga e vërteta)*, do t'i bëjë të shpresojnë në gjera të kota; do t'i urdhërojë dhe ata do të shqyejnë veshët e bagëtive; do t'i urdhërojë dhe ata do të shëmtojnë krijesat e Allahut. E kush e bën mik djallin, e jo Allahun, ai ka dështuar sheshazi.**

**120. Ai u premton atyre dhe i bën të shpresojnë, por djalli nuk premton tjetër vetëm se mashtrim**

**121. Të tillët *(që ndjekin djallin)* kanë vendin në xhehenem dhe prej tij nuk kanë të ikur *(shpëtim)*.**

---

Porosia e Muhammedit që të gjykojë drejt sipas Kur'anit, ka të bëjë me një njeri që kishte vjedhur petkun e një fqinji dhe duke e vërejtur se do të zbulohet, petkun e vjedhur e hedh në oborrin e një jehudiu për ta fajësuar atë e për ta shpëtuar vetën. Për vjedhjen lajmërohet Pejgamberi dhe, duke e bindur familja e vjedhësit se atë e kishte vjedhur Jahudiu, Pejgamberi mendon ta fajësojë jehudiun e pafajshëm, por ndërhyn Kur'ani dhe e zbulon të vërtetën. Ajetet pas tij udhëzojnë se duhet qenë i sinqert, duhet pranuar gabimin duke kërkuar falje prej Zotit, e jo t'i shpifë tjetrit të pafajshëm. Gjithashtu nga kjo pjesë e Kur'anit kuptohet se Pejgamberi ka qenë i pagabueshëm, ngase për çdo rast ka ndërhyrë shpallja.



122. E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, Ne do t'i vendosim në xhennete, ku rrjedhin lumenj e ku do të jenë përgjithmonë. Premtim i saktë i Allahut. E kush mund të jetë më i saktë në fjalë se Allahu?

123. Nuk është *(shpëtim)* sipas shpresave tuaja as sipas shpresave të ithtarëve të librit. Kushdo që bën keq, do të ndëshkohet me te dhe, pos Allahut, nuk ka për t'i gjetur vetes as mbrojtës as ndihmës.

124. Kush bën ndonjë nga punët e mira, qoftë, mashkull ose femër duke qenë besimtar, të tillët hyjnë në xhennet dhe nuk u bëhet farë padrejtësie.

125. Kush ka fé më të mirë se ai që sinqerisht i është bindur Allahut dhe, duke qenë bamirës, e ndjek fenë e drejtë të Ibrahimit? Allahu e zgjodhi Ibrahimin të dashurin më të ngushtë.

126. Vetëm të Allahut janë ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë. Allahu ka përfshirë çdo send.*

127. Kërkojnë prej teje *(Muhammed)* përgjigje - fetva për *(çështjen)* gratë. Thuaju: "Allahu ju sqaron për to dhe kjo që po ju lexohet nga libri *(Kur'ani)* përkitazi me gratë jetime, me të cilat lakmoni të martoheni me to, e nuk u jepni atë që është caktuar *(niqah ose miras)*, *(ju sqaron)* lidhur me të paaftit *(fëmijët jetimë)* dhe që të mbani drejtësi ndaj jetimëve!" Dhe, çfarëdo të mire që punoni, Allahu di shumë mirë për të.

---

* Asnjë bisedë nuk mund t'i fshihet Zotit, as ajo e familjes së hajnit, me të cilën planifikuan ta fajësojnë të pafajshmin. Fjalë të vlefshme janë vetëm ato që këshillojnë për punë të mira e na ruajnë nga të këqiat, ato me të cilat përkujtohet e përmendet Zoti dhe ato me të cilat largon dëmin nga njerëzit, duke i pajtuar mes vete.

Pejgamberit iu kundërvu ai vjedhësi, i cili, pasi që nuk arriti t'i ikë të vërtetës, u arratis për në Mekë dhe kaloi në besimin politeist.

Një pjesë e dijetarëve islamë në bazë të ajetit: "Ndjek rrugë tjetër nga ajo e besimtarëve" argumenton mbi ligjshmërinë e institucionit "ixhmai" - kompaktësisë. Ixhmai i dijetarëve nuk është kusht të jetë nga radhët e sahabëve, as të jetë nga medinasit e as nga pasardhësit e Pejgamberit, por nga radhët e myslimanëve të çfarëdo kohe.

Shëmtimi i krijesave të Allahut bëhej, duke vënë shenja në veshët e bagëtive e pastaj duke i konsideruar ato të shenjta, duke i konsideruar krijesat e Zotit si zotra dhe duke i adhuruar ato si: engjëjt, diellin, hënën etj, dhe duke shëmtuar vetë njerëzit, duke i nxjerrë nga natyrshmëria e tyre për ta njohur e adhuruar Krijuesin e vërtetë, të adhurojnë sende të kota.

Pretendimet e cilësdo palë, kinse janë të privilegjuar te Zoti, vetëm pse i takojnë atij ose këtij populli, janë të kota. Vlerësimi do të jetë në bazë të besimit të drejtë dhe veprave.



**128. Nëse ndonjë grua i frikësohet largimit ose ftohjes së burrit të vet ndaj asaj, atëherë nuk gabojnë po qe se bëjnë mes vete ndonjë mbarim *(pajtim)*. Pajtimi është më i dobishmi. Megjithëkëtë, koprracia është e pranishme ndër njerëz. Por, nëse silleni mirë dhe ruheni, s'ka dyshim se Allahu hollësisht është i njohur me gjithçka veproni.**

**129. Ju kurrsesi nuk do të mund ta mbani drejtësinë mes grave edhe nëse përpiqeni, pra mos anoni plotësisht nga ndonjëra e të lini tjetrën si të varur. E nëse përmirësoheni dhe ruheni *(padrejtësisë)*, Allahu ju falë dhe ju mëshiron.**

**130. Por nëse ndahen prej njëri - tjetrit, Allahu begaton me mirësinë e tij secilin prej tyre. Allahu është bujar i madh, i plotdijshëm.**

**131. Vetëm e Allahut është ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë. Ne ju patëm sugjeruar atyre që iu pat dhënë libri para jush, e edhe juve që të keni frikë nga Allahu. Po në mos besofshit, *(dine)* e Allahut është ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë. Allahu është i panevojë e i falënderuar.**

**132. Të Allahut janë gjithë ç'ka në qiej dhe gjithë ç'ka në tokë. Mjafton që Allahu është i përkujdesshëm.**

**133. Nëse Ai dëshiron, ju zhduk juve or njerëz, e sjell të tjerë. Për këtë është i plotfuqishëm.**

**134. Kush *(me punën e vet)* dëshiron shpërblimin e kësaj bote, *(ai gabon)*, shpërblimi i kësaj dhe i asaj botës tjetër është te Allahu, e Allahu dëgjon, sheh.***

* Arabët injorantë nuk u jepnin grave jetime ose të veja atë që u takonte nga trashëgimi ose nga niqahu. Donin të martoheshin me to për t'iu marrë pasurinë e tyre. Të miturve nuk u njihnin të drejtë në trashëgim. Ky ajet ka lidhje me ajetin tre në fillim të kaptinës.



**135. O ju që besuat, vazhdimisht të jeni dëshmues të drejtë për hirë të Allahut edhe nëse është kundër *(interesit)* vetvetes suaj, kundër prindërve ose kundër të afërmve, le të jetë ai *(për të cilin dëshmohet)* pasanik ose varfanjak, pse Allahu di më mirë për ta. Mos ndiqni pra emocionin e t'i shmangeni drejtësisë. Nëse shtrembëroni ose tërhiqeni, Allahu hollësisht di çka punoni.**

**136. O ju që besuat, besoni vazhdimisht Allahut të dërguarit të Tij, librit që gradualisht ia shpalli të dërguarit të Tij dhe librit që e pat zbritur më parë. Kush nuk i beson Allahut, engjëjve të Tij, librave të Tij, të dërguarve të Tij dhe botës tjetër, ai ka humbur tepër larg.**

**137. Vërtet, ata që besuan e pastaj tradhtuan, përsëri besuan e pastaj tradhtuan dhe e shtuan mosbesimin, Allahu nuk u falë atyre as nuk i udhëzon në rrugë të drejtë.**

**138. Ti *(Muhammed)* lajmëroj munafikët se me të vërtetë ata kanë një dënim të dhembshëm.**

**139. Janë ata që, përkundër besimtarëve, i miqësojnë jobesimtarët. Vallë, a mos kërkojnë fuqi te ta? S'ka dyshim, e tërë fuqia i takon Allahut.**

**140. Juve u është shpallur në librin *(Kur'anin)* që, kur të dëgjoni se po mohohet Kur'ani i Allahut dhe po bëhet tallje me të, mos rrini me ata derisa të mos hyjnë në bisedë tjetër. Përndryshe, ju do të jeni si ata. Allahu do t'i tubojë tradhtarët dhe jobesimtarët që të gjithë në xhehenem.**

---

Megjithatë, që drejtësia mes grave është e vështirë, burri është i obliguar ta mbajë drejtësinë praktike, duke mos anuar ndaj njërës e as duke lënë tjetrën si të pazot. Pejgamberi ka thënë: "Kush i ka dy gra dhe praktikisht anon nga njëra, do të dalë në ditën e gjykimit gjysmak".



**141. Ata janë që presin se ç'po ju ngjan juve. Nëse me ndihmën e Allahut ngadhënjeni, ata thonë: "A nuk ishim me ju?" E nëse jobesimtarëve u takon ndonjë fitim, ata thonë: "A nuk mbizotëruam ne mbi ju** *(por nuk deshëm të mposhtim)* **dhe penguam prej jush besimtarët!" Allahu do të gjykojë mes jush ditën e gjykimit. Allahu kurrsesi nuk iu mundëson jobesimtarëve mbizotërim të plotë mbi besimtarët.***

**142. Munafikët përpiqen të mashtrojnë Allahun** *(duke u paraqitur rrejshëm si besimtarë)*, **por Allahu mbizotëron dinakëritë e tyre. Ata edhe kur falen, falen me përtaci dhe vetëm sa për t'u dukur te njerëzit dhe fare pak e përmendin Allahun.**

**143. Ata janë të luhatshëm ndërmjet atij dhe atij** *(besimit mosbesimit)* **e nuk janë as me ata** *(me besimtarët)* **as me ata** *(me jobesimtarët)*. **Po atë që e mposht Allahu, ti nuk mund të gjeshë shpëtim për te.**

**144. O ju që besuat, mos i zini miq jobesimtarët e t'i lini manash besimtarët. A doni t'i sillni Allahut argument të qartë kundër vetës!**

**145. S'ka dyshim, munafikët do të jenë në shtresën më të ulët** *(në fund)* **të zjarrit dhe për ta nuk do të gjeshë mbrojtës,**

**146. Përveç atyre që u penduan, u përmirësuan, iu përmbajtën Allahut** *(mësimeve të Tij)* **dhe praktikojnë sinqerisht fenë e tyre për Allahun. Të tillët do të jenë bashkë me besimtarët, e Allahu ka për t'iu dhënë besimtarëve shpërblim të madh.**

**147. Çfarë ka Allahu me dënimin tuaj? E falënderuat dhe i besuat?** *(e para nuk i pakëson sundimin e as e dyta nuk i shton)* **Allahu është mirënjohës i dijshëm.****

---

* Dëshmitari pa tjetër është i obliguar ta thotë të vërtetën. Nuk guxon të anojë në favor të pasanikut pse është i pasur, e as ta mëshirojë varfnjakun, pse kujdesin ndaj tyre e mban Zoti. Dëshmitari nuk guxon të frymëzohet nga ndonjë motiv miqësie, frike apo mëshire e të dëshmojë rrejshëm.

Munafikët paraqiteshin ndonjëherë si besimtarë, e pastaj ktheheshin në idhujtari dhe si të tillë mbetën në errësirë të përjetshëm. Është frikë se edhe mëkatari, që pas pendimit kthehet shumë herë në të njëjtin mëkat, nuk do të mund të shpëtojë nga ai.

Sipas ajetit 68 të kaptinës "En'am", besimtarëve në Mekë u ndalohej të rrinin me idhujtarë, të cilët talleshin me Kur'anin që i njihej Muhammedit, e me këtë ajet u ndalohet edhe myslimanëve në Medinë të rrinin me jehudi e me munafikë, të cilët bënin të njëjtën gjë.

** Megjithqë, në këtë ajet fjala është për munafikët - hipokritë në fé, për njerëz që e publikonin besimin sa për sy e faqe e nuk janë besimtarë të vërtetë. Njeriu duhet ruajtur prej formaliteteve, sepse ato janë shenja të munafikëve, edhe pse nuk e arrijnë atë nivel të hipokrizisë. Pra nuk duhet



**148. Allahu nuk do publikimin e shprehjeve të këqia përveç *(publikimit)* të atij që i është bërë padrejt. Allahu është dëgjues, i dijshëm.**

**149. Nëse publikoni ndonjë të mirë ose e fshihni atë, ose i falni ndonjë të keqe *(dikujt)*, Allahu i plotfuqishëm falë shumë.**

**150. S'ka dyshim se ata që nuk besojnë Allahun dhe të dërguarin e Tij, dëshirojnë të bëjnë dallim mes Allahut dhe të dërguarve të Tij e thonë: "Ne i besojmë disa e nuk i besojmë disa të tjerë" e mes këtij duan të marrin një rrugë.**

**151. Të tillët janë jobesimtarët e vërtetë; e Ne kemi përgatitur dënim të fortë e nënçmues për jobesimtarët.**

**152. E ata që besuan Allahun dhe të dërguarin e Tij dhe nuk bënë kurrfarë dallimi në asnjë prej tyre, të tillëve do t'u jepet shpërblimi i merituar. Allahu falë shumë dhe është mëshirues.**

**153. Ithtarët e librit *(jehuditë)* kërkojnë prej teje t'u sjellësh një libër *(komplet)* nga qielli. Po ata patën kërkuar prej Musait edhe më tepër e i patën thënë: "Dëftona Zotin sheshas" *(ta shohim me sy)* e për shkak të mizorisë së tyre i kapi rrufeja. Mandej edhe pasi që iu patën shfaqur atyre mrekulli të qarta, ata adhuruan viçin. Ne u patëm falur atë, e Musait i dhamë argumente të forta.**

**154. Ne ngritëm mbi ta *(bregun)* Tur'in pse ishin zotuar *(ta pranojnë Tevratin)*, u patëm thënë: "Hyni në derë *(të bejtul mukaddesit)* të përulur, dhe u patëm thënë: "Mos e thyeni të shtunën" *(mos gjuani peshk)*. Ashtu Ne patëm marrë prej tyre besë të fortë.**

---

të jemi përtacë e të falemi vetëm kur jemi në publik.

Sipas interpretuesve të Kur'anit, zjarri është shtatë shtresash e që janë: e para Xhehenem, pastaj Ledhdha, El hutametu, Es seir, Sekar, Xhehim dhe më e poshtmja El havijetu. Ruana Zot prej dënimit! Derisa shprehja "zjarr" përfshin të gjitha, ndonjëherë emërohen të gjitha me shtresën e parë - xhehenem.



**155. Dhe për shkak të thyerjes së besës së dhënë, të mohimit të ajeteve *(shpalljes)* të Allahut, të mbytjes së pejgamberëve pa kurrfarë të drejtë dhe thënies së tyre: "Zemrat tona janë të mbuluara" *(me perde)*. Jo, por për shkak të mohimit të tyre, Allahu ua vulosi ato *(zemrat)*, e nuk besojnë prej tyre vetëm pak kush.**

**156. Edhe për shkak të mosbesimit dhe të thënies së tyre shpifëse kundër Merjemes;**

**157. Madje për shkak të thënies së tyre: "Ne e kemi mbytur mesihun, Isain, birin e Merjemes, të dërguarin e Allahut". Po ata as nuk e mbytën as nuk e gozhduan *(nuk e kryqëzuan në gozhda)*, por atyre u përngjau. Ata që nuk u pajtuan rreth *(mbytjes së)* tij, janë në dilemë për të *(për mbytje)* e nuk kanë për të kurrfarë dije të saktë, përveç që iluzojnë. E ata me siguri nuk e mbytën atë.**

**158. Përkundrazi, Allahu e ngriti atë pranë Vetes. Allahu është i plotfuqishëm, i dijshëm.**

**159. Nuk ka asnjë nga ithtarët e librit vetëm se ka për t'i besuar atij *(Isait)* para vdekjes së vet, e në ditën e gjykimit ai dëshmon kundër tyre.**

**160. Dhe për shkak të mizorisë së atyre, që ishin jehudi, dhe për shkak se penguan shumë nga rruga e Allahut, Ne ua ndaluam *(ua bëmë haram)* disa *(lloje ushqimesh)* të mira që u ishin të lejuara.**

**161. Edhe për shkak të marrjes së kamatës edhe pse e kishin të ndaluar atë dhe ngrënies së pasurisë së njerëzve në mënyrë të padrejtë. Ne kemi përgatitur dënim të mundimshëm për ata që nuk besuan prej tyre.**

**162. Por ata, prej tyre që kanë thesar të diturisë, dhe besimtarët, besojnë atë që t'u shpall ty dhe atë që u shpall para teje, besojnë edhe ata që e falin namazin dhe japin zeqatin dhe besimtarët në Allahun e në jetën e ardhsme. Të tillëve do t'u japim shpërblim të madh.***

---

* Vetëm ankesën e atij që i bëhet zullum, Allahu nuk e kthen mbrapa, edhe nëse nga zullumi nuk mund të ndalë veten e shprehet keq.

Zotin ta besosh, kurse pejgamberët - jo, nuk është besim i pranueshëm, sikurse nuk është besim i pranueshëm as i atij që nuk pranon ndonjë nga pejgamberët.

Jehuditë, me qëllim tendencioz kërkuan prej Muhammedit t'iu sillte një libër komplet nga Allahu, ashtu sikur qe shpallur Tevrati përnjeherë. Zoti i tregon Muhammedit për sjelljet e tyre edhe më të rënda ndaj Musait dhe për masat ndëshkuese të cilat i përjetuan për shkak të mizorisë së tyre në sjellje e vepra. I tregon edhe për përpjekjet e tyre që ta mbytnin Isain, por Zoti atë e shpëton prej dorës së tyre.



**163. Ne të frymëzuam ty me shpallje sikurse e patëm frymëzuar Nuhun dhe pejgamberët pas tij; e patëm frymëzuar Ibrahimin, Ismailin, Is-hakun, Jakubin dhe pasardhësit e tij, Isain, Ejubin, Junusin, Harunin, Sulejmanin, e Davudit i patëm dhënë Zeburin.**

**164. Dhe *(dërguam)* të dërguar më parë që të rrëfyem për ta, dhe të dërguar të tjerë për të cilët nuk të rrëfyem, e Musait i foli Allahu me fjalë.**

**165. Të dërguar që ishin lajmgëzues e kërcënues, ashtu që pas dërgimit të dërguarve njerëzit të mos kenë fakt *(arsyetim)* para Allahut. Allahu është i pavarur në sundimin e vet dhe di si të veprojë.**

**166. *(Jehuditë i thanë se nuk të besojmë në shpallje Muhammedit)* Por Allahu dëshmon për atë që t'u zbrit ty, atë ta zbriti sipas dijes së Vet, edhe engjëjtë dëshmojnë, po mjaft është Allahu dëshmues.**

**167. Ata që nuk besuan dhe penguan nga rruga e Allahut, ata kanë humbur shumë larg.**

**168. Ata që nuk besuan dhe bënë zullum, Allahu as nuk ka për t'i falur as nuk ka për t'i drejtuar në rrugë.**

**169. Përpos rrugës së xhehenemit, në të cilin do të jenë përjetë të pasosur. E për Allahun kjo është lehtë.**

**170. O ju njerëz, juve u erdhi i dërguari me të vërtetën *(fenë e drejtë)* nga Zoti juaj, pra t'i besoni se është më e dobishme për ju. Po nëse vazhdoni ta refuzoni, ta dini se ç'ka në qiej e tokë është vetëm e Allahut. Allahu di *(gjendjen e robëve)*, është më i urti.***

---

Kur'ani nuk flet diçka më qartë rreth Isait se Zoti e ngriti me trup e me shpirt ose vetëm me shpirt. Mirëpo, shumë hadithe të vërteta flasin mbi atë se Isai është ngritur me trup dhe se përsëri do të duket në tokë... Ajo që nuk ka kurrfarë dyshimi rreth Isait është se Isain nuk e kanë mbytur jehuditë, as nuk e kanë varur e as gozhduar dhe se të gjithë ata që nuk e pranuan si pejgamber, do ta pranojnë në momentin e vdekjes edhe pse pranimi i tillë nuk do t'i sjellë dobi atij që e pranon.

* Zoti i përmend me emra disa pejgamberë për arsye të famës së madhe të tyre. Menjëherë pas Muhammedit përmendet Nuhu që ishte pejgamberi i parë, në gjuhën e të cilit hartohen ligjet-



**171. O ithtarë të librit, mos tepronі në fenë tuaj dhe mos thuani tjetër gjë për Allahun, përveç asaj që është e vërtetë. Mesihu Isa, bir i Merjemes, ishte vetëm i dërguar i Allahut. Ishte fjalë e Tij *(bëhu)* që ia drejtoi Merjemes dhe ishte frymë *(shpirt)* nga Ai. Besonie pra Allahun dhe të dërguarin e Tij e mos thoni: "Tre" *(trini)*. Pushoni *(së thëni)*, se është më mirë për ju. Allahu është vetëm një Allah; larg qoftë asaj që Ai të ketë fëmijë. Ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë është vetëm e Tij. Mjafton që Allahu është planifikues i pavarur.**

**172. Mesihu nuk tërhiqet prej asaj se është rob i Allahut, nuk tërhiqen as engjëjt më të zgjedhur. Kush tërhiqet prej adhurimit ndaj Tij dhe bën mendjemadhësi, Ai do t'i ringjallë dhe do t'i tubojë të gjithë pranë Tij.**

**173. E përsa u përket atyre që besuan dhe vepruan mirë, atyre do t'u përmbushet shpërblimi i merituar, por edhe do t'iu shtohet prej dhuntisë së Tij. Përsa u përket atyre që u tërhoqën dhe mbajtën veten kryelartë, ata do t'i ndëshkojë me një ndëshkim fort të dhëmbshëm dhe pos Allahut nuk do t'i gjejnë vetes as mbrojtës as ndihmës.**

**174. O ju njerëz, juve ju erdhi nga Zoti juaj argument dhe Ne ju zbritëm dritë të qartë.**

**175. Ata që i besuan Allahut dhe iu përmbajtën Atij *(librit të Tij)*, Ai do t'i fusë në mëshirën *(xhennetin)* e Tij dhe do t'i gradojë e do t'i udhëzojë për në rrugë të drejtë.**

---

sheriati, dhe ishte i pari që thërret në monoteizëm e konsiderohet baba i dytë i njerëzimit. Ibrahimi konsiderohet baba i pejgamberëve ngase prej pasardhësve të tij ka shumë pejgamberë. Isai përmendet para disa pejgamberëve që me jetë kishin qenë më heret, ngase jehuditë në mënyrë fanatike e atakonin, kurse të krishterët tepër e zmadhonin. Musai nuk përmendet në një ajet me të tjerët ngase Tevrati i tërë i zbriti përnjëherë dhe ai dëgjoi fjalët drejtpërsëdrejti nga Zoti.

# SURETU EL MAIDE
## KAPTINA 5

*E zbritur në Medine pas sures El Fet-h, ajete: 120*

*Është një nga kaptinat e gjata të zbritura në Medine. Edhe kjo, ashtu sikurse edhe kaptinat e tjera që zbritën në Medine, parashtron dispozita të sheriatit përbri tematikës së besimit dhe rrëfimeve për ithtarët e librit.*

*Thuhet se kjo sure zbriti pasi që u kthye Pejgamberi prej Hudejbisë, e ka përmbledhur shumë dispozita të sheriatit, ngase shteti Islam ishte në fillim të themelimit të tij, andaj i nevojitej një program Hyjnor, i cili do ta mbronte prej gabimeve dhe do t'i trasonte rrugë të ndritshme e të përqëndrueshme, në ndërtimin e shtetit të ri.*

*Dispozitat, të cilat i parashtron kjo pjesë e Kur'anit në këtë kaptinë, përafërsisht janë: zbatimi i premtimeve, mënyra e therjes së kafshëve, gjuetia, pelegrinazhi* ***(rregullat rreth haxhit),*** *martesa me gra nga ithtarët e librit, tradhtia* ***(er ride),*** *rregullat për pastrim, masa e dënimit për vjedhje, masa e dënimit për dezertorët dhe fesatxhinjtë, dispozitat rreth alkoolit dhe bixhozit, kompensimi për betim, për gjueti derisa është në ihram, testamenti në prag të vdekjes etj.*

*Përveç këtyre, përmes kësaj kaptineje njihemi edhe me disa tregime për të marrë mësim e përvojë prej tyre, siç është: rrëfimi për beni israilë dhe për Musain a.s., madje duke aluduar për ballafaqimin e fuqisë se hajrit e të sherrit, na parashtron edhe ngjarjen rreth bijve të Ademit dhe më në fund edhe mbi tryezën* ***(sofrën)*** *e zbritur besimtarëve të Isait, e cila ishte mrekulli që vërtetonte misionin e tij si pejgamber, por ajo ishte vepër e Zotit, e jo e Isait. Kaptina përfundon me një rrëfim të tmerrshëm kur në ditën e tubimit pas ringjalljes, do të thirret Isai pranë të gjithë të tubuarve dhe Zoti i madhëruar do ta marrë në pyetje për shkak se disa i besuan si zot, pos Allahut. Sigurisht me këtë ka për qëllim demaskimin për rrugën e gabuar të atyre që shpifën pa ditur për Isain, si zot ose birë i tij.*

*Quhet kaptina e tryezës (suretul Maideti) ngase është ngjarja më e çuditshme që përmendet në këtë kaptinë. Fjala është për një sofër të begatshme, e cila u zbret besimtarëve të Isait në shenjë vërtetimi për Isain se është i dërguar i Zotit xh. sh.*



176. Kërkojnë përgjigjen tënde. Thuaju: "Allahu ju përgjigjet në çështjen e "kelale-s" *(ai që nuk ka prindër as fëmijë që e trashëgojnë)*. Nëse vdes një njeri që nuk ka fëmijë, por ka motër, atëherë asaj *(motrës)* i takon gjysma e pasurisë së lënë. Ai *(vëllau)* trashëgon tërë atë *(që le motra)* nëse ajo nuk ka fëmijë. Në qoftë se ato janë dy *(motra që trashëgojnë)*, atyre dyjave u takojnë dy të tretat që lë ai. Në qoftë se janë vëllezër dhe të përzier burra dhe gra, atëherë mashkullit i takon hise dy fish më shumë se sa femrës. Allahu ju sqaron, ashtu që të mos humbni. Allahu di për çdo send.*

## SURETU EL MAIDE

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

1. O ju që besuat! Zbatoni premtimet *(obligimet)*. U janë lejuar *(t'i hani)* kafshët shtëpiake, me përjashtim të atyre që po ju lexohen *(në këtë kaptinë si të ndaluara)* dhe përveç gjuetisë, që nuk është e lejuar derisa jeni në ihram. Vërtet, Allahu vendos atë që dëshiron.

2. O ju që besuat! Mos i shkelni simbolet e Allahut, as muajin e shenjtë *(mos lejoni luftën)*, as kurbanin *(mos e pengoni)*, as atë me qafore *(të caktuar për kurban)*, as *(mos pengoni)* ata që duke kërkuar begati nga Zoti i tyre dhe kënaqësinë e Tij, kanë mësyrë *(për vizitë)* shtëpinë e shenjtë *(Qaben)*. E kur të hiqni ihramin, atëhere gjahtoni. Urrejtja ndaj një populli, që iu pat penguar nga xhamia e shenjtë, të mos ju shtyjë të silleni në mënyrë të padrejtë kundër tyre. Ndihmohuni mes vete me të mira dhe në të mbara, e mosni në mëkate e në armiqësi. Kini dro dënimit të Allahut, se me të vërtetë Allahu është ndëshkues i fortë.

* Kjo pjesë e Kur'anit i hedh poshtë të gjitha trillimet e jehudive dhe të krishterëve. Në të vërtetë, jehuditë i bënin shpifje Merjemes, kinse ajo e lindi Isain pa kurorë dhe ai, si fëmijë i tillë, nuk meriton të jetë pejgamber. Zoti vërteton se Isai është i krijuar me fjalën e Tij "Bëhu!"; është shpirt i dërguar prej Zotit, pra është i pastër nga shpifjet e jehudive.

Isai ju thotë të krishterëve; është fëmijë i lindur me urdhërin e Zotit, është pejgamber, por është njeri, nuk është Zot as bir i Zotit. Nuk janë tre zotëra: Allahu, Isai Merjemja, e as nuk është Zot i përbërë prej: atit, të birit dhe shpirtit të shenjtë.

Nuk ka gradë më të lartë se të jesh rob i Zotit. Këtë e di Isai, e dinë edhe engjëjt që janë më afër Zotit, prandaj Isait i vjen keq pse dikush thotë për të se është bir i Zotit, u vjen shumë keq edhe engjëjve pse dikush ka thënë se janë bijat e Zotit. Zoti i gjithfuqishëm do t'i tubojë pas ringjalljes që të gjithë pranë Vetes dhe do të pyesë për atë që nuk donin të ishin robër të Tij.

*Me ndihmën e Zotit e përfunduam përkthimin e kësaj kaptine. Falënderoj Allahun e madhëruar!*



**3. Juve u janë ndaluar** ***(t'i hani)*****: ngordhësira, gjaku, mishi i derrit, ajo që therret jo në emrin e Allahut, e furmja, e mbytura, e rrëzuarja, e shpuarja** ***(nga briri i tjetrës)*****, ajo që e ka ngrënë egërsira, përveç asaj që arrini ta therrni** ***(para se të ngordhë)*****, ajo që është therrur për idhuj, dhe** ***(u është e ndaluar)*** **të kërkoni me short fatin. Kjo është mëkat ndaj Allahut. Tashmë, ata që mohuan, humbën shpresën për fenë tuaj** ***(se do të ndërroni)*****, andaj mos u frikësonju atyre, por Mua të më frikësoheni. Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju islamin fé. E kush detyrohet nga uria** ***(të hajë nga të ndaluarat)*****, duke mos anuar dhe duke mos pasur për qëllim mëkatin, Allahu falë shumë dhe është mëshirues.**

**4. Të pyesin ty** ***(Muhammed)*****, çka u është e lejuar atyre? Thuaj: "U janë të lejuara të gjitha ushqimet e mira dhe ai** ***(gjahu)*** **i gjahtarëve** ***(shtazëve)*** **të dresuara që i mësoni ashtu si ju ka mësuar juve Allahu. Hani, pra, atë që gjahtuan për juve dhe më parë përmendnie emrin e Allahut. Kini dro nga Allahu pse Allahu shpejt merr masa.**

**5. Sot u lejuan për ju ushqimet e mira, edhe ushqimet** ***(të therrurat)*** **e ithtarëve të librit janë të lejuara** ***(hallall)*** **për ju, edhe ushqimet** ***(të therrurat)*** **tuaja janë të lejuara për ta** ***(u janë lejuar)*****. Gratë e ndershme besimtare, dhe** ***(gra)*** **të ndershme nga ata të cilëve u është dhënë libri para jush, kur atyre u jepni pjesën e caktuar të kurorës, por duke pasur për qëllim martesën, e jo imoralitetin dhe jo si dashnore ilegale. E kush mohon** ***(tradhton)*** **besimin, ai ka asgjësuar veprën e vet dhe ai në botën tjetër është prej të shkatërruarve.***

---

* Besimtarët janë të obliguar të jenë besnikë, dhe çdo premtim a obligim duhet zbatuar me përpikëri, qoftë obligim që ka të bëjë mes Allahut dhe njeriut, qoftë që ka të bëjë mes njerëzve.

Gjatë kohës së riteve të haxhit është e ndaluar edhe gjuetia, me çka kuptohet se Qabja me rrethinë është vend i shenjtë dhe vend sigurie edhe kur është fjala për shtazë të egra. Prandaj nuk lejohet të bëhen ndryshime në përcaktimet që ka bërë Zoti, nuk lejohet lufta në muajtë e shenjtë, nuk lejohet pengimi i kurbanëve të caktuar që të therren te Qabja. Arabët kanë pasur zakon t'i vëjnë në qafë devës një gjerdan për të treguar se ajo është përcaktuar për kurban dhe ashtu të sigurohet.

Përveç kafshës së ngordhur, gjakut, derrit, janë të ndaluara edhe ato kafshë që therren në emër të idhujve, e jo në emër të Zotit.

E rrëzuarja prej ndonjë vendi të lartë, e shpërthyerja nga briri i ndonjë tjetre dhe e kafshuarja **(një pjesë)** nga egërsirat, nëse zihet e gjallë dhe therret, është e lejuar të hahet.



**6. O ju që besuat! Kur doni të ngriteni për të falur namazin, lani fytyrat tuaja dhe duart tuaja deri në bërryla; fërkoni kokat tuaja, e këmbët lani deri në dy zogjt. Nëse jeni xhunubë, atëherë pastrohuni** ***(lahuni)*****! Në qoftë se jeni të sëmurë, ose në ndonjë udhëtim, ose ndonjëri prej jush vjen prej vendit të nevojës, ose keni kontaktuar me gratë dhe nuk gjeni ujë, atëherë mësyne** ***(merrni tejemum)*** **dheun e pastër dhe me të fërkoni fytyrat dhe duart tuaja. Allahu nuk dëshiron** ***(me obligim për abdes e larje)*** **t'iu sjellë ndonjë vështirësi, por dëshiron t'ju pastrojë** ***(prej mëkateve),*** **t'ju plotësojë të mirën e Tij ndaj jush e që t'i falënderoheni.**

**7. Përkujtonie dhuntinë e Allahut që ju dha** ***(fenë islame)*** **dhe zotimin e Tij, të cilin e pat marrë prej jush kur thatë: "Dëgjuam e respektuam". Kinie frikë Allahun, pse Allahu i di shumë mirë të fshehtat në gjoksa** ***(në zemra).***

**8. O ju që besuat! Bëhuni plotësisht të vendosur për hirë të Allahut, duke dëshmuar të drejtën, dhe të mos u shtyjë urrejtja ndaj një populli e t'i shmangeni drejtësisë; bëhuni të drejtë, sepse ajo është më afër devotshmërisë. Kinie dro Allahun se Allahu di hollësisht për atë që veproni.**

**9. Atyre që besuan dhe bënë vepra të mira, Allahu u premtoi falje për mëkate dhe shpërblim të madh.**

---

"**Nusub**" janë gurë të vendosur rreth Qabes, mbi të cilët bëheshin therorizime të kafshëve në shenjë respekti ndaj tyre. Ato janë haram.

Dita për të cilën thuhet se u plotësua dhe u përsos feja islame, ishte nata e bajramit, në Arafatë, në vitin e dhjetë të hixhretit.

Janë të lejuara edhe gjahu i shtazëve të dresuara dhe kafshët e therrura prej ithtarëve të librit, të krishterë dhe jehudi. Është e lejuar edhe martesa me gra të ndershme jomyslimane nga krishterët dhe jehuditë.



**10. E ata që mohuan dhe përgënjeshtruan argumentet Tona, ata janë banues të xhehenemit.**

**11. O ju që besuat. Përkujtone të mirën e Allahut ndaj jush kur, një popull tentoi të zgjasë duart e veta** *(për mbytje)* **kundër jush, kurse Ai zmbrapsi duart e tyre prej jush. Respektonie Allahun** *(duke zbatuar urdhërat e Tij)* **dhe vetëm Allahut le t'i mbështeten besimtarët.***

**12. Në të vërtet Allahu pat marrë zotimin e beni israilve. Dhe prej tyre dërguam** *(caktuam)* **dymbëdhjetë prijës. Allahu tha: "Unë jam** *(mbrojtës)* **me ju!" Në qoftë se falni namazin, e jepni zeqatin, u besoni të dërguarve të Mi dhe u ndihmoni atyre, huazoni për hirë të Allahut hua të mirë, Ai patjetër do t'ju shlyejë mëkatet tuaja dhe do t'ju shtie në xhennete nën të cilët rrjedhin lumenj. E kush kundërshton pas këtij** *(zotimi)* **prej jush, ai e ka humbur rrugën e drejtë.**

**13. Për shkak se ata e thyen zotimin e tyre, Ne i mallkuam ata, dhe zemrat e tyre i bëmë të forta** *(të shtanguara)*. **Ata i ndryshojnë fjalët** *(në Tevrat)* **nga domethënia e tyre dhe braktisën një pjesë me të cilën ishin urdhëruar. Ti vazhdimisht do të vërejsh tradhtinë e një pjese të tyre, përpos një pakice nga ata. Pra falju dhe hiqu tyre. Allahu i do ata që bëjnë mirë.**

---

* Kur doni të faleni, qyshdo qoftë, në këmbë, ulur ose shtrirë, është obligim t'i lani fytyrat, duart deri në bërryla, këmbët deri në zogj të tyre, e kokës duhet dhënë mes-h **(duhet fërkuar me dorë të lagur)**. Këto janë katër farzet e të ashtuquajturit "abdesit". Tejemmumi është zëvendësim i abdestit e ndonjëherë edhe i tërë larjes.

Zotimi i përmendur është ai që pat marrë Pejgamberi prej besimtarëve se do ta ndihmojnë e do t'i binden në çdo moment. Ithtarët e besimit islam janë të obliguar që gjithnjë t'i përmbahen drejtësisë, qoftë fjala për mikun ose për armikun. Populli që u përpoq ta mbyste Pejgamberin ishte ai i jehudive Beni Nadir, të cilët deshën t'ia hedhin një gur mbi krye, por Zoti i tregoi dhe Pejgamberi u largua.



**14. Ne e morëm zotimin edhe të atyre që thanë: "Ne jemi nesara", e edhe ata e harruan një pjesë të saj me të cilën ishin udhëzuar, andaj Ne kemi ndërsyer armiqësinë e urrejtjen ndërmjet tyre deri në ditën e kijametit. E më vonë Allahu do t'i njohtojë ata me atë që bënë.**

**15. O ithtarë të librit, juve ju erdhi i dërguari Jonë që ju sqaron shumë nga ajo që fshihnit prej librit, e për shumë nuk ju jep sqarime. Juve ju erdhi nga Allahu dritë, dhe libër i qartë.**

**16. Allahu e vë me atë *(me Kur'anin)* në rrugët e shpëtimit atë që ndjek kënaqësinë e Tij dhe me ndihmën e Tij i nxjerr ata prej errësirave në dritë dhe i udhëzon në një rrugë që është e drejtë.**

**17. E mohuan *(e bënë kufr)* të vërtetën ata që thanë se: "Zot është ai, Mesihu bir i Merjemes". Thuaju: "Nëse dëshiron Allahu ta shkatërrojë Mesihun, birin e Merjemes, nënën e tij dhe gjithë ç'ka në tokë, kush mund ta pengojë atë?" Vetëm Atij i takon pushteti i qiejve, i tokës dhe ç'ka në mes tyre. Ai krijon çdo gjë që dëshiron. Allahu është i gjithfuqishëm për çdo gjë.**

---

Sipas "Sahihajnëve" Pejgamberi ndahet prej shokëve për të pushuar nën një hije, ku e kot gjumi. Një arab, njëfarë Gavreth bin Harith vjen fshehurazi, e merr shpatën që e kishte varur Pejgamberi dhe i drejtohet me të atij **(Pejgamberit)** duke i thënë: Kush më pengon tash që të të mbysë?" Këtë e përsërit tri herë, ndërsa Pejgamberi i përgjigjet duke i thënë: Allahu! Atëherë atij i shpëton shpata prej dore, të cilën e kap Pejgamberi, i thërret shokët dhe u tregon ngjarjen. Kur i thotë Pejgamberi: Kush do të shpëtojë tash ty? Ai i thotë: Ai që e ka tash shpatën është më i miri. Pejgamberi ia falë gabimin dhe ai e pranon fenë islame.



**18. Jehuditë dhe të krishterët thanë: "Ne jemi bijtë e Allahut dhe të dashurit e Tij". Thuaju: "E pse pra, Ai ju dënon me mëkatet tuaja?" Jo, ju jeni njerëz që Ai ju krijoi. Ai i falë atij që do dhe e dënon atë që do. Sundimi i qiejve, i tokës dhe i gjithë ç'ka në mes tyre është vetëm i Allahut dhe vetëm te Ai është e ardhmja.**

**19. O ithtarë të librit, ju erdhi i dërguari Jonë, ju sqaron *(çështjet e fesë)* pas ndërprerjes së të dërguarve, në mënyrë që të mos thoni: "Neve nuk na erdhi as i dërguarë që të na përgëzojë, e as që të na tërheqë vërejtjen". Pra ja, ju erdhi përgëzuesi dhe kërcënuesi. Allahu është fuqiplotë për çdo send.***

**20. Përkujto *(O i dërguar)* kur Musai i tha popullit të vet: "O popull imi, përkujtonie dhuratën e Allahut ndaj jush, kur në mesin tuaj dërgoi pejgamberë, iu mundësoi të jeni sundues dhe ju dha çka nuk i dha askujt nga popujt.**

**21. O popull imi, hyni në tokën e shenjtë, të cilën Allahu ua premtoi, dhe mos u ktheni mbrapa, pse atëherë ktheheni të dëshpruar.**

**22. Ata *(populli i Musait)* thanë: "O Musa, aty është një popull i fuqishëm *(dhunues)*, prandaj ne nuk do të hyjmë aty kurrë derisa ata të mos dalin nga ajo *(të na e lirojnë pa luftë)*, nëse dalin ata nga ajo, ne do të hyjmë.**

**23. Dy burra, prej atyre *(prijësve)* që Allahu i kishte pajisur me bindje dhe kishin frikën e Tij, thanë: "Hynju atyre nga dera, e kur t'u hyni nga ajo, atëherë ju jeni ngadhënjyes. Dhe vetëm Allahut mbështetjuni, nëse jeni besimtarë të sinqertë.**

---

* Allahu mori, nëpërmjet Musait, besë të fortë prej beni israilve që ta zbatojnë me sinqeritet atë që e kishin në Tevratë dhe ta respektojnë e ndihmojnë Musain.

Dymbëdhjetë prijësit e përmendur ishin përgjegjës të popullit të vet. Pasi që u shkatërrua Faraoni në Egjipt, Zoti i urdhëron beni israilët të shkojnë në Erijha, ku sundonin Ken'anijët. Aty do të jetë vendi i tyre, andaj duhej të luftojnë kundër atyre shtypësve dhe ndihma e Zotit do të jetë me ta. Musai i dërgon ata dymbëdhjetë prijës për të vëzhguar fuqinë e armikut dhe i porosit që lajmin t'ia kumtojnë vetëm atij, e jo popullit. Ata vërejnë fuqi të madhe të kundërshtarit dhe dhjetë prej tyre nuk e mbajnë besën e dhënë, por i tregojnë popullit, kështu që morali për luftë dobësohet. Edhe ky rast është një nga ligështitë e beni israilve.

Edhe të krishterët, që nuk ishin "Nesara" **(ndihmës të rrugës së Zotit),** por të tillë e mbanin veten, nuk e ruajtën zotimin, andaj, si masë ndëshkuese, Zoti mbërtheu në mes tyre urrejtje e armiqësi, e cila do të vazhdojë deri në kijamet.

Muhammedi a.s. erdhi Pejgamber dhe ju sqaroi shumë çështje të librit të tyre që i kishin fshehur, e disa nuk i zbuloi fare. Qëllimi ishte t'i sjellë në rrugë të drejtë e të ndritshme, mirëpo ata nuk iu shmangën gabimit të tyre dhe, si jehuditë, ashtu edhe të krishterët, duke u mbështetur në atë se ishin pasues të Isait dhe të Uzejrit, për të cilët thoshin se ishin në vend të djemve të Zotit, edhe për vete thoshin se ishin të mbështetur te të bijtë e Zotit dhe si të tillë ishin më afër Tij. Prej Isait e deri te Muhammedi pati një ndërprerje të pejgamberëve. Ajo periudhë quhet **"Zemanul fitreti".** Zoti xh.sh. e dërgoi Muhammedin që të sqarojë të gjitha çështjet e fesë së drejtë, ashtu që të mos u mbetet vend thënieve: "gabuam pse nuk patëm pejgamberë".

**24. Ata thanë: "O Musa, ne kurrë nuk hyjmë në të derisa ata janë aty, shko pra ti dhe Zoti yt e luftoni, ne po rrimë këtu!"**

**25.** *(Musai)* **Tha: "Zoti im! Unë nuk kam në dorë pos vetes sime dhe as vëllai im** *(Haruni nuk ka në dorë pos vetvetes, ose: pos vetes sime dhe vëllain tim),* **ndana, pra, neve prej popullit të fëlliqtë.**

**26.** *(Allahu)* **Tha: "Ajo** *(tokë)* **është e ndaluar** *(haram)* **për ta katërdhjetë vjet. Do të sillen nëpër tokë** *(të hutuar)*. **Ti mos u keqëso për popullin e shfrenuar.***

**27. Lexoju** *(Muhammed)* **atyre** *(jehudive e të tjerëve)* **ngjarjen e vërtetë të dy djemve të Ademit, kur të dy flijuan kurbanë, nga të cilët njërit iu pranua, ndërsa tjetrit nuk iu pranua. Ai** *(që nuk iu pranua)* **tha: "Unë do të të mbys ty"** *(Kabili i tha Habilit)*. **E ai** *(që iu pranua)* **tha: "Allahu pranon vetëm prej të sinqertëve",**

**28. Dhe, nëse ti e zgjatë te unë dorën tënde për të më mbytur, unë nuk e zgjas te ti dorën time për të mbytur; unë i frikësohem Allahut, Zotit të botërave!"**

**29. Unë** *(nuk dua të të mbys, por)* **dua që ta bartësh mëkatin tim dhe mëkatin tënd, e të bëhesh nga banorët e zjarrit, e ai është dënim i zullumqarëve.**

**30. Atëherë epshi i tij e bindi atë për mbytjen e të vëllait dhe e mbyti atë. Ai mbeti prej më të dëshpruarve** *(hidhëroi prindërit, mbeti pa vëlla, u përbuz prej Zotit dhe u fut në xhehenem).*



**31. Allahu dërgoi një sorrë, e cila groponte në dhé, për t'i treguar atij se si ta mbulojë trupin e të vëllait. E ai tha: "I mjeri unë, a nuk qesh i aftë të bëhem si kjo sorrë, e ta mbuloja trupin e vëllait tim?" Ashtu mbeti i penduar.****

---

* Musai e thërret popullin e vet që t'ia përkujtojë të mirat që ia dha Allahu si: ndër ta më së shumti dërgoi pejgamberë, i shpëtoi prej robërisë, që ishin nën faraonët, u bënë sundues të vetvetes dhe shumë mirësi të tjera.

Toka e shenjtë, ose e bekuar, ishte ajo tokë që u mbeti trashëgim pasardhësve të Ibrahimit, e që përfshin Jerusalemin me rrethinë. Zoti i urdhëroi beni israilët të hyjnë në te dhe të jetojnë aty, mirëpo ata nuk pranuan të luftojnë, sepse kishin frikë prej atij populli që ishte në te, prej amalikëve, që ishte popull i zhvilluar fizikisht dhe luftarak. Zoti u pat premtuar atyre atë vend me kusht që ata të luftojnë, por ata jo vetëm që nuk bënë atë, por edhe u shprehën në mënyrë të panjerëzishme, duke i thënë Musait: Shko ti dhe Zoti yt e luftoni! Allahu ua bëri haram hyrjen në të për katërdhjetë vjet. Mbetën në një shkretëtirë të humbur e të hutuar. Ajo ishte masë ndëshkuese për ta.

** Shumica dërmuese e interpetuesve të Kur'anit janë të mendimit se ky tregim lidhet me të bijtë e Ademit: Kabilin dhe Habilin, të cilët duke mos u pajtuar me vendimin e babait, mbyten mes vete. Disa mendojnë se fjala është për dy njerëz, kushdo qofshin, sepse për të gjithë njerëzit mund të thuhet se janë vëllezër dhe se janë bij të Ademit.



**32. Për këtë** *(shkak të atij krimi)* **Ne u shpallëm** *(ligj)* **beni israilve se kush e mbyt një njeri** *(pa të drejtë)*, **pa pasë mbytur ai ndonjë tjetër dhe pa pasë bërë ai ndonjë shkatërrim në tokë, atëherë** *(krimi i tij)* **është si t'i kishte mbytur gjithë njerëzit. E kush e ngjall** *(bëhet shkak që të jetë ai gjallë)* **është si t'i kishte ngjallur** *(shpëtuar)* **të gjithë njerëzit. Atyre** *(beni israilve)* **u erdhën të dërguarit Tanë me argumente, mandej edhe pas këtij** *(vendimi)* **shumë prej tyre e teprojnë** *(kalojnë kufinjt në mbytje)* **në këtë tokë.**

**33. Dënimi i atyre që luftojnë** *(kundërshtojnë)* **Allahun dhe të dërguarin e Tij dhe bëjnë shkatërrime në tokë, nuk është tjetër vetëm se të mbyten ose të gozhdohen, ose** *(të gjymtohen)*, **t'u priten duart dhe këmbët e tyre të anëve të kundërta, ose të dëbohen nga vendi. Kjo** *(masë ndëshkuese)* **është poshtërim për ta në dynja, dhe në botën tjetër ata do të kenë dënim të madh.**

**34. Përveç atyre që janë penduar para se t'i kapni. E, dine pra se Allahu bën falje të madhe, është mëshirues.**

**35. O ju që besuat! Kinie frikë Allahun dhe kërkoni afrim te Ai, luftoni në rrugën e tij që të gjeni shpëtim.**

**36. Atyre që mohuan, edhe sikur të ishte e tyre e gjithë ajo që është në tokë, e edhe njëherë aq për ta dhënë shpagim** *(zhdëmtim)* **nga dënimi i ditës së kijametit, nuk u pranohet. Ata kanë dënim të dhembshëm.**

---

Nga kjo ngjarje mund të përfitojmë këto mësime: Allahu pranon veprën vetëm prej njeriut të sinqertë; ndër njerëz ka asish që nuk iu nënshtrohet dëshirave të epshit, nuk vepron sipas zilisë ose hasedit dhe e tërë qenia e tij është e bekuar, edhe në dynja e edhe në ahiret. Pastaj, ka edhe asish të kundërt që çdo sherr mund të rrjedhë prej tij, megjithse, ky i dyti është i humbur për të dy jetët.

Derisa Habili ishte viktima e parë në faqën e dheut, kurse Kabili ishte katili i parë, qëndrimi i njërit dhe i tjetrit merren si shembëlltyrë për mirë ose për keq. Sorra thuhet se e mësoi se çka duhej të bënte me xhenazën e të vëllait, duke gërmuar në dhé,duke mbuluar një sorrë tjetër, e ashtu bëri edhe Kabili. Gjithashtu kuptohet se shpezët janë krijesa shumë të lashta.



**37. Ata përpiqen të dalin nga zjarri, por s'kanë të dalë nga ai, ata kanë dënim të përhershëm.**

**38. Vjedhësit dhe vjedhëses preniu duart, si shpagim i veprës që bënë, *(kjo masë është)* dënim nga Allahu. Allahu është i fuqishëm, ligjdhënës i urtë.**

**39. E kush pendohet pas punës së keqe *(vjedhjes)* dhe përmirësohet, s'ka dyshim, Allahu ia pranon atij pendimin, Allahu është që falë shumë, është mëshirues.**

**40. A nuk di se Allahu është Ai që sundimi i qiejve dhe i tokës është vetëm i Tij, andaj Ai dënon atë që do dhe e falë atë që do. Allahu është i plotfuqishëm për çdo gjë.***

**41. O ti i dërguar! Të mos brengos vrapimi në mosbesim i atyre që me gojët e tyre thanë: "Ne kemi besuar", e zemrat e tyre nuk kanë besuar *(munafikët)*, e as i atyre që janë jehudi, të cilët shumë i përgjigjen gënjeshtrës dhe shumë dëgjojnë *(fjalën)* një populli që nuk vjen te ti, ata janë që i mënjanojnë fjalët pas vënies së tyre në vendin e vet *(nga ana e Allahut)* e thonë: "Nëse u jepet kjo, pranoni, e nëse nuk u jepet, atëherë refuzoni. Po atë që Allahu do, ta humbë, ti nuk mund të bësh asgjë për të *(nuk mund ta shpëtosh)*. Janë ata të cilëve Allahu nuk deshi t'iu pastrojë zemrat *(prej kufrit)*. Janë ata që në këtë jetë kanë poshtërim, kurse në jetën tjetër kanë dënim të madh.**

---

* Muhammedi urdhërohet t'iu tregojë beni israilve për ngjarjen e mbytjes së bijve të Ademit, ngase beni israilët ishin njerëzit më gjakderdhës, prandaj edhe u rrëfehet se sa mëkat i madh është mbytja e njeriut pa faj dhe sa vlerë të madhe ka shpëtimi i jetës së një njeriu.

Ata që e luftuan Pejgamberin , i luftuan ose i luftojnë myslimanët, i luftojnë praktikisht dispozitat e Allahut, ata konsiderohen se janë kundër mësimeve të Allahut, pse Allahu nuk mund të luftohet nga askush. Masat e përmendura si mbytja, gozhdimi, prerja e dorës a e këmbës dhe dëbimi, janë masë e pasojave të veprës së kryer prej kriminelit dhe sipas veprës caktohet edhe masa e dënimit. Këto masa ndëshkuese nuk i nevojiten asgjë Zotit, por qëllimi është sigurimi i jetës, i qetësisë, i pasurisë dhe i nderit të njeriut.

Zoti është mëshirues i pakufishëm, andaj ka lënë dyert e hapura për pendim e përmirësim sa jemi në këtë jetë, pse në ditën e kijametit është vonë dhe nuk pranohet më kurrfarë pendimi, as shpagim e as arsyetim.



**42. Janë ata që i përgjigjen të pavërtetës dhe e hanë shumë haramin** *(ryshfetin)*. **Në qoftë se vijnë te ti** *(për ndonjë gjykim)*, **gjyko mes tyre ose hiqu tyre. Nëse prapsesh prej tyre** *(nuk gjykon)*, **ata nuk mund të sjellin ty kurrfarë dëmi. Po nëse gjykon mes tyre, gjyko drejtë; Allahu i do të drejtit.**

**43. E si kërkojnë ata gjykimin tënd, kur ata kanë Tevratin, në të cilin është vendimi i Allahut, e pastaj ata refuzojnë më vonë atë** *(vendimin tënd)?* **Ata nuk janë besimtarë.**

**44. Ne e zbritëm Tevratin, në të cilin është udhëzimi i drejtë dhe drita. Sipas tij gjykuan ndaj atyre që ishin jehudi, pejgamberët që ishin të bindur, gjykuan edhe dijetarët e devotshëm e paria fetare, ngase ishin të obliguar ta ruanin librin e Allahut dhe ishin mbrojtës të tij. Prandaj, mos u frikësoni nga njerëzit, vetëm Mua të më frikësoheni dhe mos i ndërroni argumentet e Mia për pak send. E kush nuk gjykon me atë që e zbriti Allahu, ata janë mohues.**

**45. Ne u caktuam atyre në te** *(në Tevrat)* **kundërmasat ndëshkuese: njeriu** *(mbytet)* **për njeriun, syri për syrin, hunda për hundën, veshi për veshin, dhëmbi për dhëmbin, por edhe plagët kanë kundërmasë. E kush e falë atë** *(hakmarrjen)*, **ajo është shpagim** *(nga mëkatet)* **për të. E kush nuk vendos sipas asaj që zbriti Allahu, ata janë mizorë** *(të pa drejt)*.

---

Dënimi për vjedhje është prerja e dorës. Shumë njerëz menduan se kjo masë është shumë e ashpër për kohën tonë të qytetëruar. Një mendim i tillë i gabuar dhe një filozofi e tillë e verbër ka bërë që kriminaliteti në ekonomi të jetë gjithnjë më i madh, e në anën tjetër, dënimi me burg ka bërë që të mbushen burgjet me vjedhës, plaçkitës, rrëmbyes, dhunues etj. Një prerje e dorës, shëron një qytet.



**46. Ne vazhduam gjurmët e tyre** *(të pejgamberëve)* **me Isain, birin e Merjemes, vërtetues i Tevratit që kishin më parë. Atij i dhamë Inxhilin, që është udhëzim i drejtë dhe dritë, që është vërtetues i Tevratit që kishin pranë, që ishte udhëzues e këshillues për të devotshmit.***

**47.** *( E zbritëm)* **Që ithtarët e Inxhilit të gjykojnë sipas asaj që Allahu e zbriti në të. E kush nuk gjykon sipas asaj që Allahu e zbriti, të tillët janë mëkatarë të dalë jashtë rrugës së Zotit.**

**48. Ne edhe ty** *(Muhammed)* **ta zbritëm librin** *(Kur'anin)* **e vërtetë që është vërtetues i librave të mëparshme dhe garantues i tyre. Gjyko, pra, mes tyre me atë që Allahu e zbriti, e mos pëlqe epshet e tyre e të largohesh nga e vërteta që të erdhi. Për secilin prej jush, Ne caktuam ligj e program** *(të posaçëm në çështje të veprimit)*. **Sikur të donte Allahu, do t'ju bënte një popull** *(në fé e sheriat)*, **por deshi t'ju sprovojë në atë që iu dha juve, andaj ju** *(besimtarë)* **përpiquni për punë të mira. Kthimi i të gjithë juve është te Allahu, e ai do t'ju njohtojë me atë që kundërshtoheshi.**

**49.** *(Ta zbritëm)* **Që edhe ti të gjykosh me atë që të zbriti Allahu, e mos ndiq dëshirat e tyre dhe ruaju rrezikut të tyre që të mos të shmangin nga një pjesë e asaj që ta zbriti Allahu. Nëse ata refuzojnë** *(gjykimin tënd)*, **ti dije se Allahu ka për qëllim t'i ndëshkojë ata për disa mëkate të tyre. Në të vërtetë, një shumicë e njerëzve janë jashtë rrugës.**

**50. A thua mos po kërkojnë gjykimin e kohës së injorancës, po për një popull që bindshëm beson, a ka gjykim më i mirë se ai i Allahut?**

---

* Zoti xh. sh. lehtëson brengosjet që ia shkaktonin Muhammedit kundërshtarët duke i thënë: të mos brengosin ty intrigat e hipokritëve, të cilët vetëm me gojë thonë së kemi besuar, por në të vërtetë nuk janë besimtarë. Të mos brengosin as dredhitë e jehudive, të cilët me qëllim bëjnë interpretime të gabuara në librin e Zotit dhe përhapin e përcjellin çdo gënjeshtër kundër Muhammedit.

Jehuditë u thoshin njerëzve të vet të shkonin te Muhammedi dhe ta pyesnin për masën e paraparë të dënimit kundër atij që bën imoralitet *(zina)* dhe nëse ju thotë se masa ndëshkuese është rrahja, pranoni atë gjykim të tij, por nëse ju thotë se masa ndëshkuese për të tillin është gurëzimi - mbytja me gurë - atë gjykim mos e pranoni, edhe pse kjo masë ishte edhe në Tevrat.

Derisa edhe kur u përgjigjej Muhammedi sipas vendimit të Allahut të shënuar në Tevrat dhe ata nuk pranonin, Zoti e lë të lirë Muhammedin t'iu përgjigjet ose të mos u përgjigjet fare në çështjet e tyre, duke e garantuar se ata nuk do të mund t'i sjellin kurrfarë dëmi.



51. O ju që besuat! Mos zini miq as jehuditë as të krishterët. Ata janë miq të njëri-tjetrit. E kush prej jush i miqëson ata, ai është prej tyre. Vërtet Allahu nuk vë në rrugë të drejtë popullin zullumqarë.

52. E ata që në zemrat e tyre kanë sëmundje, i sheh se ngarendin te ta *(për miqësi)* duke thënë: "Po frikësohemi se mos po na sillet ndonjë e keqe". Po Allahu do të sjellë fitoren, ose diç tjetër nga ana e Tij, e atëherë do të pendohen për atë që e mbanin fsheht në shpirtin e tyre.

53. Ata që besuan ju thonë: "A këta ishin që u betuan në Zotin me betimin më të fortë të tyre se ishin me ju? I shkatërruan veprat e veta dhe aguan të dëshpëruar.

54. O ju që besuat! Kush largohet prej jush nga feja e vet *(i bën dëm vetes)* s'ka dyshim se Allahu do ta sjellë një popull që Ai e do atë *(popull)* dhe ata e duan Atë *(Zotin)*, *(një popull)* që është modest e i butë ndaj besimtarëve, por i ashpër dhe i fortë ndaj mohuesve, që lufton në rrugën e Allahut dhe që nuk i frikësohet kërcënimit të asnjë kërcënuesi. Kjo *(cilësi e atij populli)* është dhuratë e Allahut që ia jep atij që do. Allahu është dhurues i madh, i dijshëm.

55. Mik *(i afërt)* juaji është vetëm Allahu, është i dërguari i Tij dhe ata që besuan e që falin namazin dhe japin zeqatin duke bërë rukuë *(duke qenë respektues)*.

56. E kush ka për mik Allahun, të dërguarin e Tij dhe ata që besuan, s'ka dyshim se ana *(pala-krahu)* e Allahut është ngadhënjyese.

57. O ju që besuat! Mos i merrni për miq ata të cilëve u është dhënë libri para jush edhe as jobesimtarët që me fenë tuaj tallen e luajnë. Kinie dro Allahun po qe se jeni besimtarë.

Pejgamberët dhe ulemaja e parë nga beni israilët i zgjidhnin të gjitha çështjet mes jehudive sipas dispozitave të Tevratit, por më vonë një pari e tyre fetare bëri ndryshime në shumë çështje. Prandaj, edhe parashtrohet çështja e masës së dënimit për mbytje e të tjera, sepse ishte e vënë në baza të drejta e të shëndosha, por më vonë bëhet shkallëzimi i njerëzve në vetë fiset e jehudive dhe masat nuk zbatohen njëjtë. Të gjithë ata që bëjnë ndryshime në dispozitat e Zotit, konsiderohen jobesimtarë.

Edhe Inxhili, që i shpallet Isait, vërtetonte shpalljen e mëparshme, Tevratin, pse edhe njëri edhe tjetri ishin të shpallur prej Zotit, ashtu sikurse është edhe vetë Kur'ani. Ndonjë ndryshim mes tyre mund të jetë vetëm në dispozita, e kurrsesi në themelet e besimit.



**58. Edhe thirrjen *(ezanin)* tuaj për namaz ata e marrin për tallje e lojë. Me këtë vërtetojnë se janë popull që nuk kupton.**

**59. Thuaj: "O ithtarë të librit, a na shihni për të metë vetëm pse e besuam Allahun; besuam atë që na zbriti neve dhe atë që zbriti më parë! S'ka dyshim, shumica jush janë të shfrenuar.***

**60. Thuaj: "A t'ju lajmëroj për një të keqe *(të zezë)* më të dëmshme *(nga ajo e metë që na e shihni)* si dënim nga Allahu? *(Ajo është)* Mallkimi i atij që e mallkoi Allahu dhe hidhërimi ndaj tij, që disa prej tyre i shndërroi në majmunë e në derra, e i bëri adhurues të djallit. Të tillët janë në pozitë më të keqe dhe më të humburit prej rrugës së drejtë.**

**61. E kur vijnë te ju, thonë: "Kemi besuar", ndërsa ata me *(kufr)* mosbesim kanë hyrë dhe me të kanë dalë. Po Allahu di më së miri se çka fshihnin ata.**

**62. Dhe, shumë prej tyre i sheh se nguten në mëkat, në mizori e në ngrënie të haramit. Sa e shëmtuar është ajo që bënë ata.**

**63. E, pse paria fetare *(e krishterë dhe jehudë)* të mos i ndalin nga ato thënie të tyre të rreme dhe nga ngrënia e haramit *(e ryshfetit)!* Sa punë e keqe është ajo e tyre *(e parisë fetare)*.**

**64. Jehuditë thanë: "Dora e Allahut është e shtrënguar!" Qofshin të shtanguar duart e tyre dhe qofshin të mallkuar, pse thanë atë. Jo, duart e Tij janë të shlira. Ai furnizon ashtu si të dojë. Kjo që t'u zbrit ty, do t'u shtojë disave nga ata *(nga paria fetare)* shumë largimin dhe mohimin. Ne ndërmjet tyre hodhëm armiqësi e urrejtje që do të vazhdojë deri në ditën e kijametit. Sa herë që ndezën zjarr për luftë, Allahu e shuajti atë, e ata përpiqen për shkatërrime në tokë. Allahu nuk i do ngatërrestarët.**

---

* Kur'ani i cili i zbriti Muhammedit, përveç që vërteton librat e mëparshëm, ai është edhe garantues e sigurues i tyre, ngase devijimet në to i zbulon dhe e mbron të vërtetën në to.

Çdo pejgamber thuajse ka pasur ligjin e vet, sipas së cilit ka programuar jetën e atij populli, të cilit i është dërguar, por të gjithë pejgamberët kanë qenë unikë në mësimet e bazave të besimit.

Muhammedi urdhërohet të gjykojë sipas Kur'anit, urdhërohet që të mos pajtohet me dëshirat e kundërshtarëve, bile urdhërohet që të ketë kujdes e të mos mashtrohet nga intrigat e tyre e ta shkelë ndonjë dispozitë, sepse ata janë jashtë rrugës së Zotit, andaj edhe nuk kuptojnë të drejtën e të vërtetën, e dëshirojnë gjendjen e hershme të injorancës.

Kur është çështja rreth besimit, rreth Kur'anit dhe Muhammedit, nuk lejohet kurrfarë miqësie me kundërshtarët e tij. Në këto ajete është fjala për disa munafikë **(hipokritë)**, të cilët vetëm ishin



**65. Sikur ithtarët e librit të besonin dhe të ruheshin** *(haramit)*, **Ne do t'ua shlyenim mëkatet e tyre dhe do t'i fusnim në xhennete me përjetime të begatshme.**

**66. Dhe, sikur ta zbatonin Tevratin, Inxhilin dhe Kur'anin që u zbritën nga Zoti i tyre, ata do të kishin furnizim me bollëk nga qielli dhe nga toka. Është një grup i drejtë** *(i matur)* **prej tyre, por është e keqe ajo që punojnë shumica prej tyre.**

**67. O ti i dërguar! Komunikojë atë që t'u zbrit prej Zotit tënd, e nëse nuk bën** *(kumtimin në tërësi)*, **atëherë nuk e ke kryer detyrën** *(revalatën-risalen)*. **Allahu të garanton mbrojtjen prej njerëzve** *(prej armiqve)*. **Allahu nuk vë në rrugë të drejtë popullin që mohon.**

**68. Thuaj: "O ithtarë të librit, ju nuk jeni asgjë** *(në fé)* **derisa të mos zbatoni Tevratin, Inxhilin dhe atë që ju zbriti nga Zoti juaj. E kjo që t'u zbrit ty nga Zoti yt do të shtojë te shumica prej tyre rezistencë e mohim. Po ti, mos u keqëso për popullin që nuk beson.**

**69. S'ka dyshim se kush e beson Allahun** *(sinqerisht)* **e beson ditën e gjykimit dhe bën vepra të mira, qoftë prej atyre që besuan, prej jehudive, prej sabiinëve** *(të krishterë që adhurojnë yjtë)*, **prej të krishterëve, për ta nuk do të ketë frikë as pikëllim** *(me kusht që të kenë pranuar të dërguarin e fundit - Muhammedin)*.

**70. Ne patëm marrë besën prej beni israilve, atyre u dërguam pejgamberë, por sa herë që u erdhi atyre ndonjë pejgamber që** *(me mësime)* **nuk u pëlqeu epsheve të tyre, ata disa prej tyre i përgënjeshtruan, kurse disa të tjerë i mbytën.**

---

deklaruar si besimtarë, e në të vërtetë nuk kishin pranuar sinqerisht fenë Islame, me motivacion se i kishin frikë ndonjë rrotullimi eventual, bashkëpunonin me kundërshtarët.

I larguari prej fesë Islame është "**murted**". Edhe kjo është një mrekulli e Kur'anit, ngase para se të ndodhë lajmëron se do të ketë ndonjë të tillë, që me të vërtetë pati, por në kohën e Pejgamberit ka pasur pak, kurse në kohën e Ebu Bekrit - shumë. Ebu Bekri i luftoi pa mëshirë dhe pa frikë murtedët, të cilët i asgjësoi. Pra, u vërtetua fjala e Allahut se do të sjellë popull që i do Zoti dhe që ata e duan Zotin, e këta ishin shokët e Pejgamberit dhe të gjithë ata që luftuan e do të luftojnë për rrugën e Zotit derisa të ekzistojë kjo jetë.

Ata që ishin sinqerisht në krahun e Allahut, të Pejgamberit dhe të myslimanëve, gjithnjë ishin fitues, andaj nuk duhet afruar atyre që me fenë e Allahut përqeshen e tallen; ata janë fasika dhe fuqia e tyre është e dobët. Fuqia i takon Allahut dhe atyre që besojnë.



71. Ata menduan se nuk do të kenë telashe *(që i mbytën pejgamberët)*, mirëpo ashtu u verbuan *(nga rruga e drejtë)* dhe u shurdhuan *(nga e vërteta)*. Pastaj *(pasi i zuri belaja)* Allahu u pranoi pendimin. Mirëpo, më vonë shumë prej tyre mbetën të verbër e të shurdhër. Allahu di për atë që punuan.*

72. Bënë kufr *(mohuan të vërtetën)* ata që thanë: ''Allah është ai, Mesihu, bir i Merjemes''. E vetë Mesihu, *(Isai)* tha: ''O beni israil, adhuronie Allahun, Zotin tim dhe Zotin tuaj,sepse ai që i përshkruan Zotit shok, Allahu ia ka ndaluar *(ia ka bërë haram)* atij xhenetin dhe vendi i tij është zjarri. Për mizorët nuk ka ndihmës.

73. Gjithashtu bënë kufr ata që thanë: ''Allahu është i treti i treve''. S'ka në gjithësi tjetër pos një Allahu, e nëse nuk pushojnë nga ajo që thanë *(tre zotëra)*, do t'i kapë dënim i dhëmbshëm, ata që nuk besuan prej tyre.

74. E pse të mos pendohen dhe të kërkojnë te Allahu falje, kur Allahu dihet se falë shumë, është mëshirues?

75. Mesihu, bir i Merjemes, nuk është tjetër, vetëm se i dërguar; para tij pati shumë të dërguar. Nëna e tij ishte e drejtë *(e ndershme)*. Që të dy ata ishin që ushqeheshin *(si njerëzit e tjerë)*. Ja, si u sqarohen atyre argumentet dhe shih pastaj se si i kthejnë shpinën të vërtetës!

76. Thuaju: ''A adhuroni pos Allahut atë që nuk mund t'ju sjellë as dëm e as dobi? Allahu është që dëgjon *(ç'thoni)* që di *(ç'veproni)*.

---

* Jehuditë përqeshnin rregullat e fesë islame dhe besimtarët që i zbatonin ato, e nuk e shihnin veten se si Zoti, disa prej tyre, më herët i kishte mallkuar, dhe i kishte shndërruar në majmunë ata që nuk respektuan disiplinën në të shtunën dhe i kishte shndërruar në derra ata që kundërshtuan tryezën e Isait. Vërejtja e parisë fetare që nuk u angazhua për t'i ndalë të këqiat është një prej vërejtjeve më të ashpra për të gjithë dijetarët dhe parinë fetare edhe nga radhët e fesë islame.

Derisa Zoti xh.sh. në disa ajete të Kur'anit urdhëroi besimtarët t'u japin hua të varfërve për hirë të Tij, disa jehudi thanë se Zoti qenka koprrac. Me këtë thënie ata bënë mëkat të madh, andaj u mallkuan dhe koprracia iu mvesh shpirtit të tyre, e bota sot thotë: ''koprrac si jehudi''.

Është karakteristike që Zoti xh.sh. nuk e thërret Muhammedin me emër, por e thërret me ndonjë atribut **(sifat)** të lartë si: Ja ejjuhen Nebijju etj. Sipas Fahru Raziut në tërë Kur'anin Zoti e thërret Muhammedin: ''Ja ejjuher rresulu'' dy herë në këtë kaptinë, në ajetin 41, dhe në këtë. Kjo është famë e madhe për Muhammedin.

Pejgamberi ka qenë i shtrënguar që ta komunikojë çdo gjë që është shpallur prej Zotit, andaj thëniet se ka mbetur diç pa komunikuar janë trillime.



**77. Thuaju: "O ithtarë të librit, mos e teproni në fenë tuaj jashtë të vërtetës dhe mos shkoni pas epsheve të një populli të mëparshëm që ka humbur, që ka shkaktuar humbjen e shumë të tjerëve dhe që u largua në tërësi prej rrugës së drejtë.**

**78. Ata që mohuan të vërtetën nga beni israilët, u mallkuan prej gjuhës së Davudit dhe të Isait, të birit të Merjemes. Kështu u veprua sepse kundërshtuan dhe e tepruan.**

**79. Ata ishin që nuk ndalonin njëri-tjetrin nga e keqja që punonin. E ajo që bënin ishte e shëmtuar.**

**80. I sheh shumë prej tyre që i miqësojnë ata që mohuan. E keqe është ajo që i përgatitën vetes së tyre ngase Allahu është hidhëruar kundër tyre dhe ata përjetë janë në azab** ***(në vuajtje të dënimit)*****.**

**81. Sikur të ishin ata që vërtet e besojnë Allahun, pejgamberin dhe atë që i zbriti atij, nuk do t'i zinin për miq ata** ***(idhujtarët)*****, por shumica prej tyre janë fasika** ***(mëkatarë)*****.**

**82. Gjithqysh ti do të vëresh se jehuditë dhe ata që i përshkruan Zotit shok** ***(idhujtarët)*** **janë njerëzit me armiqësi më të fortë kundër besimtarëve** ***(kundër myslimanëve)*****. Ndërsa do të vëresh se më të afërmit si miq për besimtarët janë ata që thanë: "Ne jemi nesara-krishterë". Këtë ngase prej tyre** ***(të krishterëve)*** **ka dijetarë** ***(ulema)*** **dhe të devotshëm, dhe se ata nuk janë kryeneçë.**

---

Nuk mund të merret si besim i pranueshëm pa e pranuar Muhammedin, sepse besimi i sinqertë në Zotin vetvetiu kërkon besimin në të gjitha shpalljet dhe në të gjithë të dërguarit që i çoi Zoti. Në këtë mënyrë nuk është besim i sinqertë as ndaj Zotit, nëse nuk pranohet i dërguari i Tij, Muhammedi; pra, jehuditë, të krishterët, sabiinët, munafikët nuk do të kenë frikë në ditën e gjykimit nëse sinqerisht e besojnë Zotin dhe pranojnë Muhammedin të dërguar.



**83.** Kur e dëgjojnë atë që i është zbritur të dërguarit *(Kur'anin)*, prej syve të tyre rrjedhin lotë, ngase e kanë kuptuar të vërtetën, e thonë: "Zoti ynë, ne kemi besuar, pra na regjistro ndër ata që dëshmojnë *(ndër ymetin e Muhammedit)*.

**84.** *(dhe thonë)* Përse të mos besojmë Allahun dhe atë të vërtetë që na erdhi, duke qenë se ne shpresojmë që Zoti ynë do të na çojë *(në xhennet)* së bashku me njerëzit e mirë.

**85.** Për atë që thanë, Allahu i shpërbleu me xhennete, nën të cilët rrjedhin lumenj, ku do të jenë përgjithmonë. Ky është shpërblim për njerëzit bamirës.

**86.** Ndërkaq, ata që mohuan dhe përgënjeshtruan argumentet Tona, ata janë banues të zjarrit.*

**87.** O ju që besuat! Mos i ndaloni *(mos i bëni haram)* të mirat që për ju Allahu i lejoi *(i bëri hallall)* dhe mos teproni, se Allahu nuk i do ata që e teprojnë *(i kalojnë kufijtë e dispozitave të Zotit)*.

**88.** Hani nga ajo që Allahu ju furnizoi si hallall të mirë dhe, duke qenë se ju Allahut i besoni, ruanu dënimit të Tij!

**89.** Allahu nuk ju merr në përgjegjësi për betimet tuaja të paqëllimta *(për betim)*, por ju merr për ato që jeni zotuar qëllimisht. E shpagimi i tij *(i betimit të bërë)* është duke i ushqyer dhjetë të varfër me ushqim mesatar që ushqeni familjen tuaj, ose duke i veshur ata *(të dhjetë)*, ose duke liruar një rob. E kush nuk ka mundësi t'i bëjë këto, le t'i agjërojë tri ditë. Ky është shpagim për betimet tuaja kur i theni ato. Ruani betimet tuaja. Kështu Allahu ju sqaron dispozitat e veta, ashtu që të jeni mirënjohës.

---

* Derisa vetë Isai a.s. i thirri njerëzit të besojnë Zotin që është një, u shpreh haptas se edhe ai është rob i Tij, besimi në Isain si zot ose besimi në "trini" është i gabuar. Isai ishte i dërguar i Zotit sikurse edhe të dërguarit që ishin para tij, ishte njëri që kishte nevojë të ushqehej si njerëzit e tjerë; ashtu ishte edhe nëna, Merjemja e ndershme. Kur'ani u tërheq vërejtjen që të mos e teprojnë e Isain ta quajnë zot, dhe të mos shkojnë pas atyre shtrembërimeve në besim, të cilat ishin si trashëgim prej injorantëve, që ishin para kohës së Muhammedit. Beni israilët, tek të cilët ishte i dërguar Isai, ishin të mallkuar edhe prej Davudit e edhe prej Isait, pse ishin shumë të shfrenuar.



**90. O ju që besuat, s'ka dyshim se vera, bixhozi, idhujt dhe hedhja e shigjetës** *(për fall)* **janë vepra të ndyta nga shejtani. Pra, largohuni prej tyre që të jeni të shpëtuar.**

**91. Shejtani nuk dëshiron tjetër, përveç se nëpërmjet verës dhe bixhozit të hedhë armiqësi mes jush, t'ju pengojë nga të përmendurit Zotin dhe t'ju largojë nga namazi. Pra, a po i jepni fund** *(alkoolit e bixhozit)?*

**92. Bindjuni Allahut dhe bindjuni të dërguarit e kini kujdes** *(mos kundërshtoni)*. **E nëse refuzoni, atëherë pra, dine se obligim i të dërguarit Tonë është vetëm komunikimi i qartë.**

**93. Ata që besuan dhe bënë punë të mira, nuk kanë mëkat për atë që u ushqyen** *(më heret)* **derisa ata ruhen** *(prej haramit)*, **besojnë dhe bëjnë vepra të mira, mandej ruhen** *(nga ajo që ka qenë e lejuar e është ndaluar)* **dhe besojnë dhe pastaj ruhen** *(nga çdo mëkat)* **dhe bëjnë mirë. Allahu i do ata që bëjnë mirë.**

**94. O ju që besuat, Allahu do t'ju sprovojë me diçka nga gjahu që e arrijnë duart ose shigjetat tuaja, për t'u dalluar te Allahu ai që i frikësohet Atij në heshtje** *(në bazë besimi)*. **E kush i shkel** *(dispozitat)* **pas këtij** *(sqarimi)*, **ai ka dënim të dhëmbshëm.**

**95. O ju që besuat, mos e mbytni gjahun, duke qenë ju në ihram. E kush e mbyt atë me qëllim, atëherë dënimi është therrorizimi i një kafsheje shtëpiake të ngjashme me atë** *(të egrën)* **që e ka mbytur. Për këtë çështje vendosin dy njerëz të drejtë nga mesi juaj, duke bërë atë kurban për Qabe , ose** *(dënimi është)* **duke ushqyer të varfër, ose sa ai** *(ushqimi)*, **agjërim, këtë për ta shijuar të keqen e punës së tij. Allahu ka falur të kaluarën. E kush bën përsëri,** *(gabimin)* **Allahu e dënon ashpër. Allahu mbizotëron** *(çështjet)*, **hakmerret** *(me dënim)*.

---

Përveç armiqësisë që beni israilët e ushqenin kundër myslimanëve, ata e shtonin atë armiqësi duke bashkëpunuar edhe me idhujtarët, armiq të përbetuar të Muhammedit dhe të misionit të tij. Prandaj, beni israilët ishin dhe janë armiqët më të ashpër të myslimanëve, ndërsa të krishterët nga vetë natyra e ideologjisë së tyre janë më të butë, më të lehtë dhe, si të tillë, janë edhe më afër myslimanëve. Ndër të krishterë ka pasur dijetarë fetarë dhe njerëz të devotshëm **(asketikë - tërki dynja)**, andaj shpallja e Zotit gjithnjë ka pasur ndikim më të madh ndër radhët e të krishterëve.



**96. Gjahu dhe ushqimi në det u është lejuar, si përjetim për ju dhe për udhëtarët, kurse gjahu tokësor u është ndaluar sa të jeni në ihram. Kinie dro Allahun, te i cili do të tuboheni!***

**97. Allahu e bëri Qaben, shtëpinë e shenjtë, vend jetësimi** *(çështje të fesë e të jetës)* **për njerëz, dhe muajin e shenjtë, edhe kurbanin edhe** *(ato kafshë të shënuara për kurban)* **atë me qafore. Këtë** *(përcaktim nga Zoti)* **që ta dini se Allahu e di ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë dhe se Allahu ka përfshirë me urtësinë e dijen e vet çdo send** *(përcaktimi i Zotit për këto është me qëllim të caktuar, e për të mirën e njerëzve)*.

**98. Dine se Allahu është ndëshkues i rreptë, dhe dine se Allahu është dhurues, është mëshirues.**

**99. I dërguari nuk ka tjetër obligim vetëm të kumtojë** *(shpalljen)*; **Allahu di ç'publikoni dhe ç'mbani fshehtë.**

**100. Thuaj: "Nuk është e njëjtë e keqja dhe e mira, po edhe nëse të mahnit ty shumimi i së keqes, pra kini frikë Allahun** *(e mos pranoni të keqen)* **o ju të zotët e mendjes, ashtu që të shpëtoni.**

**101. O ju që besuat, mos pyetni për sende që, nëse u thuhet ajo** *(pyetja)* **haptazi, ju vjen keq juve, e nëse pyetni për to gjatë kohës kur zbritej Kur'ani, do t'ju dalë në shesh** *(dhe do ta ngarkoni veten pa nevojë)*. **Allahu u fali atë** *(pyetjet që i bëtë më heret)*: **Allahu falë shumë, është i butë.**

**102. Një popull që ishte para jush pat bërë aso pyetjesh, e pastaj** *(nuk i zbatoi)* **u bë mohues i tyre.**

**103. Allahu nuk emëroi** *(për të shenjtë)* **Behirën, as Saibën, as Vesilën, dhe as Hamën, por ata që nuk besuan trillojnë rrenë për Allahun,** *(duke thënë se Allahu i përcaktoi)* **dhe shumica e tyre nuk e kuptojnë** *(se janë duke shpifur)*,

---

* Myslimanët urdhërohen të mos i kalojnë kufinjtë në shfrytëzimin e begative. Begatitë e mira e të lejuara të shfrytëzohen, të mos iket prej tyre në shenjë të ndonjë asketizmi, misticizmi, heqjeje dorë nga kënaqësitë e kësaj bote etj. Në anën tjetër, nuk duhet t'u afrohen sendeve të ndaluara.

Betimet e rastit në shenjë vërtetimi ose mohimi, fjala vjen: po, vall llahi, jo vall llahi, nuk kanë ndonjë përgjegjësi. Betimet me qëllim të caktuar kanë përgjegjësi, andaj duhet respektuar ato, e nëse vjen puna të thyhet një betim i tillë, masa ndëshkuse është: të ushqyerit e dhjetë të varfërve, ose veshja, e tyre, ose agjërimi.

Pijet alkoolike, luajtja në komar, adhurimi i statujeve, falli për njohje të fatit, janë të fëlliqta, janë nxitje e shejtanit, prandaj janë rreptësisht të ndaluara. Ky është ajeti me të cilin ndalohen definitivisht alkololi dhe bixhozi.

Pasi që u ndalua pija e verës dhe e braktisën myslimanët, u shtrua pyetja: çka ishte puna e atyre që e pinë më parë dhe vdiqën, a kanë përgjegjësi? Ajeti sqaron se ata nuk kanë kurrfarë përgjegjësie derisa atëherë nuk ishte e ndaluar definitivisht.

Arabët ishin gjahtarë të njohur, ngase jetonin prej gjuetisë, në kohën kur ishin në ihram e kishin të ndaluar gjahun tokësor dhe nëse e shkelnin ligjin ishin të obliguar të kompensonin për shtazën e mbytur duke bërë kurban një nga kafshët shtëpiake, ose të ushqenin të varfër, ose të agjëronin. Këto dispozita ishin sprovim për të parët - sahabët, ashtu që të dihet se kush i respekton dispozitat e Zotit e kush jo. Këto dispozita të gjuetisë në kohën e haxhit ose të umres, janë të përhershme deri në kijamet. Ihramë është një çarshaf më të cilin është mbështjellur njeriu gjatë kryerjes së detyrës së haxhit.

Nga kjo pjesë e Kur'anit po kuptohet se edhe egërsirat janë të sigurta në Qabe me rrethinë, e të mos flasim për njerëz.



**104. E kur u thuhet atyre: "Ejani te ajo që e zbriti Allahu dhe te *(çka thotë)* i dërguari, ata thonë: "Na mjafton ajo që i gjetëm prindërit tanë", *(a mjafton)* edhe nëse prindërit e tyre ishin që nuk dinin asgjë dhe nuk ishin në rrugë të drejtë.**

**105. O ju që besuat, ruane veten tuaj! Ai që ka humbur, nuk ju dëmton juve kur jeni në rrugë të drejtë. Kthimi i të gjithë juve është te Allahu dhe Ai ju njohton për atë që vepruat.***

**106. O ju që besuat, dëshmimi me rastin e atij që lë testament *(vasijet)* kur është afruar ndonjërit prej jush vdekja, bëhet me dy dëshmitarë të drejtë nga mesi juaj, ose dy të tjerë pos jush, nëse jeni në udhëtim *(në rrugë e s'keni të afërm)* dhe ju gjen telashja e vdekjes. E nëse dyshoni *(në dëshminë e tyre)* i ndalni ata të dy pas namazit *(të iqindisë)* dhe ata betohen në Allahun: "Ne nuk e japim betimin në Allahun për asgjë edhe sikur të jetë *(ai për të cilin betohemi)* i afërm dhe nuk e fshehim dëshminë e *(porositur prej)* Allahut, pse atëherë ne do të jemi mëkatarë!"**

**107. E nëse dihet se ata të dy kanë merituar mëkat *(kanë gënjyer)* atëherë në vend të tyre merren dy të tjerë prej atyre që kanë më meritë *(meritë trashëgimi)* dhe ata të dy betohen në Allahun: "Dëshmimi ynë është më i drejtë nga dëshmimi i atyre *(dy të parëve)*, dhe ne nuk e tejkaluam *(drejtësinë)*, pse atëherë do të ishim nga mizorët!"**

**108. Ky *(rregull)* është më afër që të bëjnë dëshmimin *(dëshmitarët e testamentit)* ashtu si është drejt, dhe që të frikësohen *(dëshmitarët trashëgimtarë)* se po thyhet betimi i tyre me një betim tjetër. Kini frikë Allahun dhe bindjuni, se Allahu nuk vë në rrugë të drejtë popullin shkatërrues.**

* Për të mirën e njërezve, Allahu e bëri të shenjtë Qaben me rrethinë, i përcaktoi të shenjtë katër muaj në vit, ashtu që në atë vend dhe në atë kohë ndaloi luftën, bile edhe gjuetinë e egërsirave. I bëri të shenjta edhe kafshët e shënuara me qafore, që ishte shenjë se ajo është e zgjedhur për kurban. Të gjitha këto bëhen për të qenë njerëzit të lirë në çështjet e fesë dhe në çështjet e jetës, por megjithëkëtë, idhujtarët mekas kundërshtonin udhëzimet e Zotit.

Nuk është kompetencë e Pejgamberit që njerëzit t'i verë në rrugë të drejtë; detyra e tij është ta kumtojë shpalljen e Zotit.

Të pyetet Pejgamberi ose dijetarët e fesë për çështje të fesë e të jetës, është porosi e Zotit, por pyetjet e panevojshme, pyetjet përgjigjet e të cilave do të shkaktonin brengosje e keqësim, nuk duhet bërë. Këso pyetjesh i patën bërë Salihut për deve, Musait për ta parë Zotin, Isait për tryezën dhe pasi që morën përgjigjen, nuk zbatuan urdhërin, andaj edhe u bënë qufarë.

Në kohën e xhahilijetit arabët kishin ndaluar disa kafshë shtëpiake që të mos u hahet mishi i tyre, të mos pihet qumështi ose të mos ngarkohen me barrë, siç ishin Behire - devja që kishte lindur pesë herë e të mbramin mashkull, i shkyhej veshi dhe shpallej e lirë, nuk ngarkohej, nuk i hypej. Saibe-deve, që bëhej e lirë kur njeriu thoshte: nëse shërohem nga sëmundja, devja ime qoftë Saibe. Vesile - ishte qengji mashkull i lindur binak me një femër. Qengjin femër e konsideronin të tyre, mashkullin të zotave, e kur lindte mashkulli binak me femrën,



**109.** *(Përkujtonie o njerëz)* **Ditën kur Allahu i tubon të dërguarit e u thotë: "Çfarë përgjigje** *(popujt)* **u dhanë juve?" Ata** *(pejgamberët)* **thonë "Ne nuk dimë, vërtet Ti je që i di të gjitha të fshehtat!"***

**110. Allahu** *(atë ditë)* **i thotë: "O Isa, bir i Merjemes, përkujtoj të mirat e Mia ndaj teje dhe ndaj nënës sate, kur të fuqizova me shpirtin e shenjtë** *(Xhibrilin)*, **e ti u fole njerëzve** *(kur ishe)* **në djep dhe** *(kur ishte)* **i pjekur** *(si burrë)*, **kur ta mësova ty librin e urtësinë Tevratin e Inxhilin, kur me lejen Time formove nga balta si formë shpeze e i fryve asaj dhe me urdhërin Tim u bë shpezë, kur i shërove të verbërin dhe të sëmurin nga sëmundja e lëkurës me dëshirën time, kur me urdhërin Tim i nxore** *(të gjallë)* **të vdekurit, kur i zbrapa beni israilët prej teje** *(që deshën të të mbysin)* **atëherë kur u erdhe me argumente, e disa prej tyre që nuk besuan thanë: "Kjo** *(mrekullia e Isait)* **nuk është tjetër vetëm se magji e qartë!"**

**111. Dhe kur i frymëzova Havarijjunët** *(i urdhërova)*: **"Të më besoni Mua dhe të dërguarin Tim!" E ata thanë: "Ne besuam, e ti dëshmo se ne jemi myslimanë".**

**112. Dhe** *(përkujto)* **kur Havarijjunët thanë: "O Isa, bir i Merjemes, Zoti yt a mund të na zbresë një tryezë nga qielli?"** *(Isai)* **Tha: "Kinie frikë Allahun nëse jeni besimtarë!"**

**113.** *(Ata)* **Thanë: "Ne dëshirojmë të hamë nga ajo dhe të na binden** *(edhe më shumë)* **zemrat tona dhe të vërtetojmë bindshëm se na e the të vërtetën e të bëhemi dëshmues të saj!"**

---

nuk therrej për zotat. Hami - ishte mashkulli i deves, dhe pasi që bijtë e tij ishin rritur, shpina e tij ndalohej për hipje. Këto ishin adete te injorantëve, kështu që feja islame i anuloi.

Jemi të obliguar të këshillojmë për mirë e të ndalojmë nga e keqja derisa të mos dominojë: lakmia e tepërt, dhënia pas epsheve, dhe t'i japë përparësi secili arsyes së vet. Nëse arrin kjo gjendje ndër njerëz, atëherë ruaje veten tënde, pse këshilla nuk ka më efekt.

* Njeriu ka të drejtë ta lërë testament një pjesë të pasurisë së tij, por nuk duhet dëmtuar trashëgimtarët. Për testamentin e lënë duhet të jenë dëshmitarë dy njerëz të drejtë nga të afërmit e atij që lë testament. Nëse është në ndonjë udhëtim e nuk ka të afërm, atëherë mund të caktohen dy dëshmitarë, të tjerë. Nëse trashëgimtarët dyshojnë në drejtësinë e dëshmitarëve, prej tyre kërkohet të betohen në emër të Allahut. Betimi bëhet pas namazit të iqindisë e në prezencën e njerëzve. Nëse zbulohet se dëshmitarët e testamentit nuk e kanë treguar të vërtetën, atëherë betimi i tyre asgjësohet dhe në vend të tyre betohen dy nga të afërmit e testamentuesit.

Në ditën e kijametit Zoti i pyet pejgamberët për popullin, të cilit i ishin dërguar se a iu përgjigjën thirrjes ose jo. Pejgamberët, edhe pse e dinë gjendjen, para Zotit paraqiten sikur nuk dinë, e këtë ngase momenti është i vështirë dhe se Zoti e di gjendjen më mirë se ata, andaj tregojnë paaftësi, përulësi, respekt para madhërisë së Zotit xh. sh.



**114. Isai, bir i Merjemes, tha: "O Allah, Zoti ynë, zbritna nga qielli një tryezë, të na jetë festë *(gëzim)* për neve dhe për ata *(që vijnë)* pas nesh, të jetë argument prej Teje, dhe dhurona se Ti je furnizuesi më i mirë!"**

**115. Allahu tha: "Unë atë ua zbres, e kush prej jush mohon pastaj, Unë atë e dënoj me një dënim që nuk e dënoj asnjë nga njerëzit".**

**116. Dhe kur Allahu tha: "O Isa, bir i Merjemes, a ti njerëzve u the: "Më besoni mua dhe nënën time dy zota pos Allahut!?" *(Isai)* Tha: "Larg asaj të mete je Ti *(o Zoti im)*. Nuk më takon mua të them atë që s'është e vërtetë. Ta kisha thënë unë atë, Ti do ta dije. Ti e di ç'ka në mua, e unë nuk di ç'ka në Ty. Ti je më i dijshmi i të fshehtave!"**

**117. Unë nuk u kam thënë tjetër atyre, pos asaj që Ti më urdhërove; ta adhuroni Allahun, Zotin tim dhe Zotin tuaj, dhe sa isha ndër ta, kam qenë përcjellës i tyre, e pasi që më more mua, ti ishe roje *(dhe dëshmues)* i tyre. Ti je dëshmitar për çdo send!"**

**118. Nëse i dënon ata, në të vërtetë ata janë robër Tu, e nëse u falë atyre, Ti je i gjithëfuqishmi, i urti.**

**119. Allahu tha: "Kjo është dita që të drejtëve u bën dobi drejtësia e tyre. Ata kanë xhennete në të cilët rrjedhin lumenj, janë për jetë të pasosur në ta. Allahu është i kënaqur me ta dhe ata janë të kënaqur ndaj Tij. Ky është shpëtim i madh.**

**120. Vetëm i Allahut është sundimi ndaj qiejve e tokës dhe çka ka në to. Ai është i plotfuqishëm për çdo send.***

---

* Pasi që Zoti përmendi ditën e gjykimit në të cilën i tubon të gjithë pejgamberët dhe njerëzit, e pejgamberët i pyet se kush e pranoi thirrjen e tyre e kush jo, në mënyrë të veçantë do ta marrë në pyetje Isain, ngase jehuditë dhe të krishterët patën qëndrime të kundërta rreth tij. Jehuditë nënçmuan atë dhe nënën e tij, ndërsa të krishterët e tepruan duke e ngritur në nivel të Zotit.

Të gjitha të mirat dhe mrekullitë e përmendura rreth Isait, janë të mbështetura në dëshirën dhe në fuqinë e Zotit, me të cilën gjë kuptohet se Isai ishte njeri dhe pejgamber dhe se vepronte me lejen e Zotit.

Havarijjunët ishin njerëzit më të sinqertë, të cilët kishin besuar Zotin dhe Isain si pejgamber, ishin krahu i Isait. Kërkuan që Zoti t'ua zbresë një tryezë nga qielli, jo pse kishin dyshim në fuqinë e Zotit, dhe jo pse kishin për qëllim të hanin nga ajo, por nga dëshira që të manifestonin besimin e tyre me bindje edhe më të forta dhe të ndiejnë një kënaqësi.

Duke e pyetur Isain se a i ka thënë popullit që ta besojnë atë dhe nënën e tij për zotëra, shfaqet qortimi më i fortë kundër atyre që patën bindje të gabueshme ndaj Isait dhe nënës së tij. Zoti e di se Isai nuk u ka thënë ashtu, por dëshiron qe para të gjithë njerëzve në ditën e gjykimit ta parashtrojë gabimin dhe kokëfortësinë e tyre, të cilin e vazhduan edhe pas shpjegimeve të Kur'anit se Isai është njeri dhe i dërguar i Zotit e jo zot dhe se dënimi për gabimin e bërë me qëllim, është meritë e vetë atyre. Isai, pasi që e arsyeton veten, i drejtohet Zotit me respekt, duke i thënë se nëse i dënon ata janë robër Tu, s'ka kush që mund të ndërhyjë, e nëse i falë, përsëri Ti je ai që ke fuqi për gjithçka.

Muslimi në sahihun e vet shënon këtë hadith: Pejgamberi paska lexuar këtë ajet 118 të kësaj kaptineje dhe ajetin 36 të kaptinës Ibrahim, e pastaj i paska ngritur duart e ka thënë: "O Allah, ymmetin tim, ymmetin tim dhe paska qarë. Zoti i ka thënë Xhibrilit: shko te Muhammedi, Zoti yt e di më së miri, e pyete përse qanë? Vjen Xhibrili dhe e pyet e Pejgamberi i tregon, Allahu i thotë Xhibrilit shko dhe thuaj Muhammedit: Do të bëjë të kënaqur ty me ymmetin tënd dhe nuk lejoj që ti të jesh i brengosur!"

*Me ndihmën e Zotit përfundoi përkthimi dhe komentimi i kaptinës "El Maidetu", lavdi i qoftë Allahut!*

# SURETU EL EN'AMË

## KAPTINA 6

*E zbritur në Meke pas sures Hixhre, ajete: 165*

*E tërë kjo kaptinë ka zbritur përnjëherë dhe është një nga ato kaptinat e gjata që zbritën në Meke.*

*Tematika e kësaj kaptine ndryshon nga ajo e kaptinave që i mësuam më parë, ngase kjo nuk parashtron rregulla e dispozita që kanë të bëjnë me bashkësinë e myslimanëve, siç janë obligimet fetare dhe marrëdhëniet familjare, nuk e përmend çështjen e luftës, nuk përshkruan qëndrimet e ithtarëve të librit e as të hipokritëve.*

*Si tematikë kryesore e kësaj kaptine është çështja e besimit, respektivisht çështja më e madhe dhe më e rëndësishme, çështja e themeleve të besimit: besimi në Zotin që është një, në shpallje (vahj), në ringjallje dhe në përgjegjësi.*

*Duke parashtruar fakte të forta e të prera në formë dialogu me politeistët, përveç që mposht kundërshtarët, u tërheq vërejtjen me shembuj të ndryshëm të ndëshkimeve kundër atyre që përgënjeshtruan më parë faktet e Zotit.*

*Përmendet roli i lartë i misionit të pejgamberëve, e në veçanti ai i Ibrahimit, madje parashtron dhjetë porositë që kanë qenë shpallur edhe në të gjithë librat e mëparshëm.*

*Përfundon me një ajet që prezenton: pozitën e njeriut ndaj Zotit, caktimin e tij si halif në këtë tokë e jetë, meremetimin e kësaj ekzistence brez pas brezi nëpërmjet duarve të tij, dhurimet e posaçme nga ana e të madhit Zot disa individëve për një qëllim të lartë, e nga urtësia e madhe e Tij për përsosjen e kësaj krijese dhe sistematizimin e jetës së kësaj bote.*

*Meqë në këtë kaptinë parashtrohet primitivizmi i idhujtarëve, të cilët bënin flijim bagëtinë për hirë të idhujve, e tërë kaptina e merr emrin: "En'amë - Bagëtitë".*



## SURETU EL EN'AMË

Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!

**1. Falënderim i qoftë vetëm Allahut, që krijoi qiejt dhe tokën, që formuloi errësirat e dritën, e megjithkëtë** *(që Ai meriton lavdërim)* **ata që mohuan, i barazojnë** *(idhujt)* **me Zotin e tyre.**

**2. Ai është që ju krijoi nga balta, e mandej ju caktoi një afat** *(për vdekje)* **dhe një afat është i caktuar pranë dijes së Tij, dhe pas** *(gjithë kësaj të vërtete)* **ju dyshoni.**

**3. Ai është Allahu** *(që adhurohet e madhërohet prej çka ka)* **në qiej e në tokë; Ai i di fshehtësitë dhe publikimet tuaja dhe Ai e di atë që bëni.**

**4. Nuk ka argument që u vjen atyre nga argumentet e Zotit të tyre, e që ata nuk i shmangen.**

**5. Ata përgënjeshtruan të vërtetën kur u erdhi, e më vonë do ta kuptojnë lajmin e asaj me të cilën talleshin.**

**6. A vërejtën ata sa gjenerata para tyre i shkatërruam e që Ne u patëm mundësuar atyre** *(komoditet)* **në tokë çfarë juve nuk ju mundësuam; u patëm lëshuar nga qielli shi me bollëk dhe u patëm bërë që të rrjedhin lumenj ndër ta, e për shkak të mëkateve të tyre i shkatërruam dhe pas tyre sollëm** *(breza)* **të tjerë.**

**7. Edhe sikur ta zbritnim ty një libër të shkruar në letër, e ta preknin atë me duart e tyre, ata që mohuan do të thoshin: ''Kjo nuk është tjetër përveç një magji e qartë''.**

**8. Pastaj thanë: ''Pse të mos i zbret atij** *(Muhammedit)* **një engjëll** *(të na thotë për Muhammedin se është i dërguar)''.* **E sikur të zbritnim Ne një engjëll, çështja do të merrte fund duke mos u dhënë atyre afat.**



**9. Sikur ta bënim Ne atë *(të dërguarin)* engjëll, atë do ta bënim *(në formë)* njeriu e do t'ua përzienim *(ngatërronim)* atyre atë që i përzien ata vetes së tyre.**

**10. Edhe të dërguarit e tjerë para teje janë përqeshur, e ata që u tallën pësuan *(dënim)* për shkak se talleshin.***

**11. Thuaj: "Ecni nëpër tokë e mandej shikoni se si qe përfundimi i gënjeshtarëve."**

**12. Thuaj: "E kujt është e tërë kjo në qiej e tokë?" Thuaj: "Vetëm e Allahut". Ai ia përcaktoi mëshirën Vetes. Ai do t'ju tubojë në ditën e gjykimit, për të cilën gjë nuk ka dyshim. Ata që i shkaktuan humbje vetvetes, ata nuk besojnë.**

**13. Vetëm e Tij është gjithëçka pushon e lëviz natën e ditën. Ai gjithëçka dëgjon dhe gjithëçka di.**

**14. Thuaj: "A pos Allahut, krijues i qiejve dhe i tokës, që ushqen të tjerët, ndërsa vetë nuk ushqehet, të pranoj Zot tjetër?" Thuaj: "Unë jam i urdhëruar të jem i pari që bindem dhe *(urdhërohem)*: të mos bëhem kurrsesi nga idhujtarët.**

**15. Thuaj: "Vërtet, unë i frikësohem dënimit të ditës së madhe, nëse nuk i përulem Zotit tim".**

**16. Kush mënjanohet atë ditë nga ai *(dënimi)*, atë Ai e ka mëshiruar, dhe ai është shpëtimi i qartë.**

**17. Nëse Allahu të godet me ndonjë të keqe, s'ka kush që ta largojë atë pos Tij, e nëse të dhuron ndonjë të mirë, duhet ditur se Ai është i gjithëfuqishëm për çdo send.**

**18. Ai është mbizotërues ndaj robërve të Tij. Ai hollësisht di punët e Tij dhe të robërve të Vet.****

* Në vend që adhurimi, madhërimi dhe lavdërimi t'i bëhet vetëm Allahut, që krijoi tërë ekzistencën me të gjitha qeniet dhe komandon me të gjitha ngjarjet e ndodhitë; Atij që është i adhuruar prej gjallesave të qiejve e të tokës, idhujtarët mekas i përshkruanin shok dhe i njihnin për zota idhujt e tyre të gëdhendur me duart e tyre dhe nuk kuptonin se do t'i shkatërrojë Allahu sikurse i shkatërroi ata para tyre, të cilët ishin edhe më të fuqishëm.

Nga kokëfortësia dhe inati, idhujtarët nuk deshën ta pranojnë Muhammedin si pejgamber, as Kur'anin si shpallje të Zotit. Kërkuan t'u vijë ndonjë melek e të vërtetojë për Muhammedin etj. Zoti e ngushëllon Muhammedin për talljet që bënin, duke i thënë se edhe me pejgamberët para teje bëheshin këso talljesh dhe se Zoti do t'u japë atyre dënimin e merituar.

** Në këto ajete sillen argumente të forta për njësinë e Zotit për fuqinë e Tij të pakufishme, me të cilën ndëshkon disa në këtë jetë, dhe, derisa është mëshirues, ai shumicës i jep afat të mendojë e vështrojë dhe të gjejë të vërtetën, përndryshe Atij nuk mund t'i ikën askush, sepse në ditën e gjykimit do t'i tubojë të gjithë.



19. Thuaj: "Cili send ka dëshminë më të madhe?" Thuaj: "Allahu është dëshmues mes meje e jush, e mua më është shpallur ky Kur'an që me të t'ju tërheqë vërejtjen juve dhe atij që i komunikohet *(dhe të gjithë atyre që vijnë pas jush deri në ditën e kijametit)*. Ju po dëshmoni se pos Allahut ka edhe zota të tjerë, a?" Thuaj: "Unë nuk dëshmoj!" Ai është vetëm një Zot dhe unë jam i pastër nga ajo që ju i shoqëroni!"

20. Atyre që Ne u kemi dhënë librin, e njohin atë *(Muhammedin)* sikurse i njohin bijtë e tyre. Janë ata që asgjësuan vetveten, andaj nuk besojnë.

21. Kush është më mizor se ai që ndaj Allahut shpif gënjeshtra apo ka përgënjeshtruar faktet e Tij? S'ka dyshim, shpifësit e gënjeshtarët nuk kanë shpëtim.

22. Përkujto ditën kur Ne i tubojmë të gjithë dhe u themi atyre që i shoqëruan: "Ku janë ata të shoqëruarit tuaj, që i trillonit?"

23. Atëherë *(pas atij sprovimi)* përgjigje tjetër s'u mbetet përveç të thonë: "Për Allahun, o Zoti ynë, ne nuk ishim idhujtarë!"

24. Shih, se si bëjnë gënjeshtra kundër vetes dhe si u shkoi huq ajo që trillonin!

25. Ka prej tyre që ty të dëgjon *(kur lexon Kur'anin)*. Po Ne kemi krijuar mbulesë mbi zemrat e tyre që të mos e kuptojnë atë dhe në veshët e tyre sajuam shurdhim, dhe edhe sikur t'i shohin të gjitha faktet, ata nuk besojnë, derisa kur vijnë te ti e të polemizojnë ata që mohuan thonë: "Nuk është tjetër ky *(Kur'ani)* vetëm se mit i hershëm.

26. Ata ndalojnë *(të tjerët)* nga ai dhe vetë largohen prej atij *(Kur'anit)*, e me atë nuk shkatërrojnë tjetër vetëm vetveten, dhe nuk e hetojnë.

27. E sikur t'i shihje ata kur janë ndalur pranë zjarrit e thonë: "Ah sikur të ktheheshim *(në dynja)*, të mos gënjejmë faktet e Zotit tonë e të bëhemi nga besimtarët!"

---

Idhujtarët i thanë Muhammedit të shkojë dhe të adhurojë idhujt, e ata së bashku me të do të adhurojnë Zotin e vërtetë. Muhammedi refuzoi propozimin e tyre, duke u tërhequr vëmendjen në madhërinë e Zotit, e në anën tjetër në paaftësinë e zotave të trilluar si për këtë jetë, si për ditën e gjykimit, kur askush s'ka gjë në dorë pos Allahut dhe u tregoi se, askush mos qoftë besimtarë unë, tha, jamë i pari.



**28. Jo,** ***(s'është ashtu)*** **po atyre u doli në shesh ajo që e mbanin fshehtë më parë, prandaj edhe sikur të ktheheshin ata do të përsëritnin atë që e kishin të ndaluar, e s'ka dyshim, ata janë gënjeshtarë.**

**29. Ata thanë: "Nuk ka tjetër, vetëm kjo jeta jonë në këtë botë, dhe ne nuk do të ringjallemi.***

**30. Dhe, sikur t'i kishte parë ata kur të ndalohen para Zotit të tyre e u thuhet atyre: "A nuk është kjo** ***(ringjallja)*** **e vërtetë?" Ata thonë: "Po, për Zotin tonë!" thotë: "Shijoni pra dënimin për atë që mohonit!"**

**31. Ata që përgënjeshtruan se do të takohen me Allahun** ***(në ditën e gjykimit)*** **kanë humbur përderisa t'u vijë momenti** ***(kijameti)*** **befas e të thonë: "Të mjerët ne për atë që lëshuam"** ***(nga punët e mira në dynja)***, **e duke i bartur gabimet e veta në shpinë, dhe, e shëmtuar është ajo që bartin.**

**32. Jeta e kësaj bote nuk është gjë tjetër vetëm se një përjetim e mashtrim. S'ka dyshim se bota tjetër është më e dobishmja për ata që ruhen. A nuk logjikoni?**

**33. Ne dimë se ty të brengos ajo që thonë, e ata nuk të gënjejnë ty, por ata mizorë mohojnë argumentet e Allahut.**

**34. Janë përgënjeshtruar të dërguar para teje, duruan atë gënjeshtër, dhe u torturuan përderisa u erdhi ndihma Jonë, prandaj s'ka kush që ndryshon fjalët** ***(premtimet)*** **e Allahut. E ti je i njohur me disa nga ngjarjet e të dërguarve** ***(edhe ti do të ndihmohesh sikurse ata).***

**35. Por, nëse refuzumi i tyre të është bërë brengë e madhe, ti kërkoje, nëse ke mundësi, ndonjë vrimë në tokë ose shkallë në qiell e t'u sjellësh atyre ndonjë argument** ***(po ti s'mund ta bësh këte)***. **Të kishte dashur Allahu i kishte tubuar në rrugë të drejtë; po ti mos u bë nga të padishmit** ***(dhe mos u brengos)***.**

* Idhujtarët i thanë Muhammedit se përveç nesh, që nuk po të besojmë se je i dërguar, këtë nuk po ta vërtetojnë as jehuditë e as të krishterët, e kush do të vërtetojë për ty? Atëherë zbriti ajeti, u thuhet se Zoti i madhëruar dëshmon për të, s'ka dëshmi më e madhe.

Me këtë ajet vërtetohet gjithashtu se Muhammedi a. s. u është dërguar jo vetëm arabëve dhe gjeneratës që e panë dhe e dëgjuan, por u është dërguar të gjithë njerëzve, të gjitha gjeneratave që do t'i arrijë Kur'ani deri në kijamet.

Ata e njihnin Muhammedin se nuk ishte gënjeshtar, por nga inati shpifnin edhe kundër Zotit, duke thënë se Kur'ani që ishte fjalë e Zotit,është mit i të parëve. Ata do të pendohen në ditën e gjykimit, do të mohojnë turpësinë e tyre, do të përligjin të vërtetën, do të dëshirojnë të kthehen edhe njëherë në dynja që të besojnë dhe të bëjnë punë të mira, por atëherë është vonë, atëherë janë në buzë të xhehenemit, duke u hudhur në të.

** Derisa një pjesë e jobesimtarëve e mohonte mundësin e ringjalljes dhe përgjegjësinë në botën



**36. Vetëm ata që kanë dëgjim të shëndoshë i përgjigjen *(ftesës)*. Të vdekurit *(ata që nuk dëgjojnë dhe nuk besojnë)* Allahu i ringjall, e pastaj tek Ai kthehen *(u jep atë që e meritojnë* .**

***37. Dhe thanë: "Përse të mos i zbret* atij *(Muhammedit)* një mrekulli nga Zoti i tij?" Thuaj: "S'ka dyshim se Allahu ka fuqi t'ia zbresë një mrekulli, por shumica e tyre nuk e dinë *(se çka do t'i gjente më pas)*.**

**38. Nuk ka asnjë gjallesë në tokë dhe as shpendë që fluturojnë me dy krahë e që nuk janë të ndara në grupe *(të ndryshme)*, sikurse edhe ju *(Zoti i krijoi, i pajisi si juve)*. Asgjë nuk kemi lënë pas dore nga evidenca. Më në fund te Zoti i tyre do të tubohen.**

**39. E ata që i bënë të rreme faktet Tona janë shurdhmemecë të mbetur në errësira. Allahu e humb kë të dojë dhe e vë në rrugë të drejtë atë që do.**

**40. Thuaju: "Nëse u vjen dënimi nga Allahu ose u vjen kijameti, më tregoni, nëse jeni të sinqertë, a do të thirrni kë pos Allahut *(për ndihmë)?"***

**41. Jo, vetëm Atij *(Allahut)* do t'i luteshi, e nëse do Ai, ju heq atë për çka i luteni, e do t'i harronit ata *(zota)* që ia shoqëronit.**

**42. Ne kemi dërguar *(pejgamberë)* edhe te popujt para teje *(e derisa nuk dëgjuan)*, i dënuam me skamje e mjerim, ashtu që të përulen.**

**43. E pse të mos përuleshin kur ju erdhi atyre dënimi jonë? Por zemrat e tyre ishin ngurosur, po edhe djalli ua hjeshoi atë që bënin.**

**44. Meqë lanë pas dore atë me çka u këshilluan *(t'i drejtohen Zotit)*, Ne ua hapëm dyert e çdo gjëje *(begatie)* derisa kur u gëzuan për atë që ju kishte dhënë, i kapëm befas, e ata mbetën të zhgënjyer.**

---

tjetër, Kur'ani parashtron në mënyrë figurative paraqitjen e atyre para Gjykatësit suprem, dëshpërimin e tyre pse nuk besuan të vërtetën dhe sugjeron atë se jeta e kësaj bote, në krahasim me jetën e botës së amshueshme, është një lojë e mashtrim.

Kundërshtarët e fyenin Muhammedin duke i thënë: rrenës, magjistar, falltor etj., edhe pse e dinin se ai ishte i drejtë, besnik, i sinqertë. Ai ishte i njohur në Mekë si njeriu më i drejti, andaj edhe i patën dhënë ofiqin "El-Eminë" - më besniku, por para se t'i vinte shpallja prej Zotit. Kur i erdhi, nuk deshën ta pranojnë dhe filluan ta fyejnë, e Zoti i thotë mos u brengos për atë që po të thonë, ata janë duke mohuar argumentet e Zotit, mandej edhe pejgamberët para teje i kanë fyer, por ata duruan, duro edhe ti, se ndihma e Zotit është e sigurt, atë s'ka kush që mund ta pengojë.

Zoti fuqiplotë i thotë Muhammedit mos e ngushto veten pse nuk po besojnë; ti nuk ke mundësi t'i vësh në rrugë të drejtë; ajo është punë e Zotit; Ai e di se kush do të besojë e kush jo, e ti duhet ta dish fuqinë dhe mjeshtërinë e Zotit e të jesh i qetë.

**45. Ndaj, u zhduk mbeturina e fundit e popullit mizor, pra falënderim i qoftë Zotit të botave!***

**46. Thuaj: "Nëse Allahu ua merr të dëgjuarit, të pamurit dhe ua mbyll zemrat, pos Allahut cili zot tjetër do t'ju sjellë atë?". Shih se si ua sqarojmë faktet e megjithkëtë ata nuk ua vënë veshin!**

**47. Thuaj: "Më tregoni nëse dënimi nga Allahu u vjen befas ose me parashenja, a shkatërrohet kush tjetër pos popullit mizor?"**

**48. Ne të dërguarit nuk i dërgojmë ndryshe vetëm si përgëzues dhe qortues. E kush besoi dhe u përmirësua, ata nuk kanë as frikë as brengë.**

**49. Ata që i përgënjeshtruan faktet tona, ata i kap dënimi ngase nuk respektuan normat.**

**50. Thuaj: "Unë nuk u them juve se i kam në kompetencë depotë e Allahut *(e t'ju sjellë mrekulli)*, as nuk pretendoj se i di fshehtësitë *(e t'ju tregoj se kur do t'u vijë dënimi)*, as nuk u them se unë jam engjëll. Unë ndjek vetëm atë që më shpallet mua. Thuaj: "A janë baras i verbëti dhe ai që sheh?" A nuk mendoni?**

**51. Ti tërhiqu vërejtjen me këtë *(Kur'an)* atyre që i frikësohen tubimit para Zotit të tyre, në mënyrë që të ruhen, sepse pos Tij nuk do të kenë as mbrojtës as ndërmjetësues.**

**52. Dhe mos i përze ata që adhurojnë Zotin e tyre pa pra mëngjes e mbrëmje, duke qenë të sinqertë ndaj Tij. Ti nuk përgjigjesh asgjë nga llogaria e tyre e as ata nuk kanë kurrfarë përgjegjësie nga llogaria jote, e po i dëbove ata, do të bëhesh nga të padrejtit.****



* Njerëzit janë të atillë që iu përgjigjen udhëzimeve të pejgamberit dhe shpalljes së Zotit dhe të atillë që nuk duan të dëgjojnë, prandaj t'i këshillosh ata, ishte si t'i këshillosh të të vdekurit. Zoti do t'i ringjallë të dy palët dhe do t'u japë shpërblimin e merituar.

Kërkonin prej Muhammedit t'u sjellë ndonjë mrekulli konkrete siç ishte Devja e Salihut, Shkopi i Musait, Tryeza e Isait etj. Ata nuk e dinin se po t'u sillej diçka e tillë e ata të mos besonin, do t'i kapte menjëherë azabi.

Allahu që krijoi çdo gjallesë në tokë e në qiell, i ndau në grupe të llojllojshme, i furnizoi dhe i përcolli secilen prej tyre; Ai është i plotfuqishëm t'i sjellë Muhammedit çfarëdo mrekullie që dëshiron, por Ai vepron sipas dijes së vet.

Veshi që nuk dëgjon të dobishmen, dhe gjuha që nuk e thotë të vërtetën, mjerisht janë të humbura dhe janë me defekte.

Çdo besim në diçka tjetër pos në Allahun është i rremë, pse në momentet e vështira çdokush i drejtohet Zotit, e jo atij që s'ka fuqi.

Ndonjë masë ndëshkuese nga Zoti kundër njerëzve në këtë jetë ka për qëllim edukimin, por zemërfortët nuk i vënë veshin masës së tillë derisa t'i përfshijë ndonjë katastrofë e përgjithshme.

Zullumqarët do të zhduken, herët a vonë, ashtu sikurse u zhdukën idhujtarët mekas. Çdo popull që bën zullum, ai ka për t'u zhdukur.

** Zoti xh. sh. u sjell, fakte të sigurta mohuesve për fuqinë e Tij dhe për të mirat me të cilat



**53. Kështu Ne i sprovojmë disa me disa të tjerë** *(pasanikun me varfanjakun, atë me autoritet me atë pa të)* **ashtu që të thonë: "A këta janë mes nesh që Allahu i dhuroi?" A nuk është Allahu më i dijshmi për ata që janë mirënjohës?!**

**54. E kur të vijnë ty ata që i besojnë ajetet tona, thuaju: "Selamun alejkum, Zoti juaj ia ngjeshi vetes mëshirën. Kush bën prej jush ndonjë të keqe pa dije, e mandej pas asaj** *(të keqe)* **pendohet dhe përmirësohet, s'ka dyshim se Allahu është që falë shumë dhe është Mëshirues.**

**55. Ja, kështu Ne i sqarojmë argumentet, në mënyrë që të dalë në shesh rruga e kriminelëve.**

**56. Thuaj: "Unë jam i ndaluar të adhuroj ata që adhuroni ju, pos Allahut! Thuaj: "Unë nuk ndjeki dëshirat tuaja, pse atëherë do të isha i humbur e jo prej të udhëzuarve** *(në rrugë të drejtë).*

**57. Thuaj: "Unë i përmbahem të vërtetës** *(që më erdhi)* **nga Zoti im. Ju e gënjet atë, e për atë që nguteni ju** *(dënimin),* **nuk e bëj unë, vendimi i takon vetëm Allahut; Ai e rrëfen të vërtetën Ai është më i miri i gjykatësve.**

**58. Thuaj: "Sikur të ishte ajo për të cilën nguteni ju te unë, çështja mes meje dhe mes jush do të ishte e përfunduar. Allahu më së miri di për mizorët.**

**59. Çelësat e fshehtësisë janë vetëm te Ai, atë** *(fshehtësinë)* **nuk e di kush pos Tij. Ai e di çka ka në tokë dhe në det, Ai e di për çdo gjeth që bie dhe s'ka kokërr në thellësi të tokës, s'ka të njomë dhe s'ka të thatë që nuk është** *(shënuar)* **në librin e qartë** *(Levhi Mahfudh).*

---

i pajisi njerëzit vetëm Ai e askush tjetër.

Pejgamberët gjithnjë i kanë gëzuar besimtarët me atë që u ka premtuar Zoti, dhe u kanë tërhequr vërejtjen refuzuesve për tmerret e azabit, pra askush nuk ka të drejtë të thotë se nuk ka ditur.

Pejgamberi urdhërohet t'u thotë atyre që kërkonin prej tij mrekulli të posaçme; se ai nuk posedon atë fuqi që të bëjë çka të dojë, të lajmërojë për momentin e dënimit që e meritonin; se nuk ishte melek që të mos ecë, të mos hajë, etj. Të gjitha këto janë në dorë të Zotit; thuaj: unë jamë njeri, unë i përmbahem asaj që më shpall Zoti. Sikundër po shihet, Pejgamberi ynë asnjë herë nuk pretendoi në diçka mbinatyrore edhe pse kishte virtyte e cilësi shumë të larta e të veçanta në krahasim me njerëzit e tjerë. I tërë qëllimi i tij ishte t'i orientojë njerëzit kah Fuqiploti duke mos lejuar kult individi, mirëpo të kota janë rrezet e diellit për të verbërin. I tillë është ai që nuk e angazhon mendjen për të gjetur të vërtetën.

Një pari kurejshite vjen te Pejgamberi e i thotë: Largoji prej vetes disa myslimanë të varfër e të dobët si: Suhajbin, Hababin, Bilallin, Amarin etj., e afrona neve që jemi popull yti e ndoshta do të pranojmë ty Pejgamber. Pejgamberi lakmoi për besimin eventual të asaj parie, e cila do të ndihmonte shumë në përhapjen e fesë islame, mirëpo Zoti, i cili i di të gjitha fshehtësitë, e dinte edhe qëllimin arrogant të asaj parie, andaj me këtë ajet të Kur'anit e udhëzoi Muhammedin për qëndrimin që duhet ta mbajë dhe i tha: Mos i largo...



**60. Ai është që ju vë në gjumë natën dhe e di çka vepruat ditën, pastaj ju ngjallzgjon në të *(ditën)* për deri në afatin e caktuar *(vdekje)*. Pastaj do të ktheheni e do t'ju njoftojë me atë që keni pas vepruar.**

**61. Vetëm Ai është mbizotërues ndaj robërve të vet. Ndaj juve dërgon rojë *(cakton engjëj)* derisa kur t'i vijë ndonjërit prej jush vdekja, atij ia marrin shpirtin të dërguarit Tanë *(të tjerë)* dhe ata nuk bëjnë kurrfarë lëshimi.**

**62. Pastaj i kthehen Allahut, Sunduesit të vërtetë të tyre. Vetëm i Tij është sundimi *(gjykimi)* dhe Ai është më i shpejti i llogaritësve.***

**63. Thuaj: "Kush ju shpëton prej errësirave *(trishtuese)* të tokës e të detit e *(nga trishtimi)* ju e lutni atë haptas e fshehtas *(duke thënë)*, nëse Ai na shpëton prej kësaj, ne do të jemi *(besimtarë)* mirënjohës?"**

**64. Thuaj: "Allahu ju shpëton nga ajo dhe nga çdo brengosje. Megjithëkëtë ju Atij i përshkruani shok.**

**65. Thuaj: "Ai ka fuqi *(t'ju shpëtojë, por edhe)* t'ju sjellë dënim prej së larti ose prej së poshti nën këmbët tuaja apo t'ju ndajë në grupe e ta luftoni njëri-tjetrin. Shih se si sqarojmë faktet në mënyrë që të kuptojnë".**

**66. E populli yt e konsideroi atë *(Kur'anin)* të rremë, porse ai *(Kur'ani)* është i vërtetë. Thuaj: "Unë nuk jam rojë e juaj".**

**67. Çdo lajm e ka afatin e realizimit, e më vonë, ju do të kuptoni.**

**68. Kur sheh ata se janë thelluar *(me tallje)* në çështjet Tona, largohu prej tyre derisa të kalojnë në bisedë tjetër. Nëse djalli të bën të harrosh *(e rri me ta)*, pasi të bie ndër mend, mos rri me popullin mizor.**

---

* Paria mekase ishte e rendit feudal, mendonte se ishte e privilegjuar edhe te Zoti dhe te Pejgamberi i Tij, andaj i brente pozita e afërt te Pejgamberi e disave që kishin qenë robër, që nuk ishin të origjinës arabe ose kurejshite. Zoti xh. sh. i tregoi Muhammedit se ai e di më së miri për atë që është mirënjohës dhe atij ia dhuron rrugën e drejtë, e di edhe për atë që është bukëpërmbystë dhe e lë në errësirë. Mandej, e urdhëron Muhammedin që ata, besimtarët e sinqertë t'i përshëndesë përpara tyre, t'ju rrëfejë se ai që pendohet për gabimin e bërë pa dije Zoti do t'ia falë.



**69. Për ata që ruhen** *(për besimtarët)* **s'ka kurrfarë përgjegjësie** *(që tallen)*, **por duhet t'u përkujtojmë në mënyrë që të ruhen edhe ata** *(që tallen)*.

**70. Hiqu atyre që e marrin fenë** *(në vend që ta respektojnë)* **për lojë e dëfrim dhe i ka mashtruar jeta e kësaj bote. Ti përkujto me të** *(Kur'anin)* **që të mos bjerë njeriu viktimë e asaj që ka vepruar, e që s'ka mbrojtës as ndërmjetësues për të pos Allahut. Madje ai** *(njeri)* **edhe nëse jep, çdo lloj shpagimi nuk i pranohet. Të tillët janë ata që ranë viktimë e asaj që punuan. Ata, për shkak se mohuan, për pije kanë ujë të vluar e dënim të idhët.**

**71. Thuaj: ''A pos Allahut të adhurojmë çka nuk na sjell as dobi e as dëm dhe të kthehemi mbrapa** *(në kufr)* **pasi që Allahu na vuri në rrugë të drejtë? Dhe atëherë të bëhemi sikurse ai, të cilin djallëzit e kanë rrëmbyer** *(e kanë hedhur)* **në tokë** *(në një humnerë)* **e lënë të hutuar që, edhe pse ai ka shokë që e thërrasin në rrugë të drejtë** *(i thonë)*: **''Eja te ne''** *(ai nuk përgjigjet)*. **Thuaj: ''I vetmi udhëzim është ai udhëzimi i Allahut, dhe se jemi urdhëruar që t'i dorëzohemi Zotit të botëve.**

**72.** *(Na është thënë)* **Dhe falne namazin dhe kini frikë prej Tij, se Ai është te cili do të tuboheni.**

**73. E Ai është që krijoi qiejt, dhe tokën me qëllim të caktuar, e** *(ruajuni dënimit)* **ditën kur thotë: ''Bëhu''! Ajo bëhet. Fjala e Tij është e njëmendtë dhe Atij i takon sundimi ditën kur i fryhet ''Surit''** *(kjo është hera e dytë)*. **Ai e di të fshehtën dhe konkretën, është më i urti që di për çdo gjë në hollësi.**

---

Idhujtarët talleshin me Muhammedin për kërcënimet, me të cilat u tërhiqte vërejtjen e i thoshin: ku janë ato dënime për të cilat thua? Muhammedi u tha se ajo çështje nuk është në dorën time, është çështje e Zotit, vetëm Ai i di të fshehtat, di për çdo qenie në tokë apo në ujë, e di për farën në thellësi të tokës se a do të mbijë ose jo, ia di vendin ku gjendet, e di për çdo gjeth që bie, i di të gjitha në tërësi e në hollësi.

Çështjet e fshehta nuk i di kush, pos Zotit. Ai ndodh që ndonjë pejgamber a njeri të devotshëm ta njohtojë për ndonjë sosh.



**74. Përkujtoju** ***(o i dërguar)*** **kur Ibrahimi i tha babait të vet Azerit: "A statuja** ***(idhuj)*** **adhuron për zota? Unë po të shoh ty dhe popullin tënd në një humbje të sigurt.**

**75. Edhe kështu Ibrahimit ia mundësuam t'i shohë madhësitë e qiejve e të tokës për t'u bërë edhe më i bindur.**

**76. E kur atë e mbuloi nata, ai e pa një yll e tha: "Ky është Zoti im!" E kur u zhduk ai** ***(perëndoi)*** **tha: "Unë nuk i dua ata që humbën".**

**77. Kur e pa hënën të posa lindur tha: "Ky është Zoti im! E kur perëndoi ajo, tha: "Nëse Zoti im nuk më udhëzon, unë do të jem prej njerëzve të humbur!"**

**78. Kur e pa diellin të lindur, tha: "Ky është Zoti im, ky është i madh!"E kur ai perëndoi, tha: "O populli im, unë jam i pastër nga ajo që ju i shoqëroni!"**

**79. Unë me veten time i drejtohem Atij që krijoi qiejt e tokën, larg besimeve të tjera; unë nuk jam prej atyre që i përshkruajnë shok!**

**80. Po atë e** ***(me Ibrahimin)*** **polemizoi populli i tij e ai tha: "A polemizoni me mua, rreth Allahut e Ai më udhëzoi?" Unë nuk u frikohem atyre që ju ia bëni shok, vetëm nëse Zoti im do ndonjë send** ***(të më godas, ai më godet)*****. Me dijen e Tij Zoti im ka përfshirë çdo send, a nuk e merrni me mend?"**

**81. E si t'u frikohem atyre që ju ia shoqëruat, e ju nuk frikoheni për atë që i shoqëruat Allahut pa pasur kurrfarë argumenti. E cili grup, pra, është më i drejtë të jetë i sigurt, nëse jeni që kuptoni?**

---

Gjumi është një nimet i madh prej Zotit, nuk është vdekje e vërtetë, por jo edhe jetë frytdhënëse.

Çdo njeri ka rojë engjësh të caktuar prej Zotit, të cilët e përcjellin deri në momentin e vdekjes, e në atë moment vijnë engjëjt e tjerë, të caktuar për marrjen e shpirtit. Engjëjt nuk guxojnë t'i shmangen detyrës së vet as sa qimja e flokut.



**82. Ata që besuan dhe besimin e tyre nuk e ngatërruan me besim të kotë, atyre u takon të jenë të sigurt dhe ata janë në rrugë të drejtë.**

**83. Këto janë argumentet Tona që ia dhamë Ibrahimit kundër popullit të tij. Ne ngrisim në shkallë të lartë atë që duam. Zoti yt çdo send e vë në vendin e vet, asgjë nuk mund t'i fshehet.***

**84. Ne atij** *(Ibrahimit)* **i falëm Is-hakun dhe Jakubin dhe secilin prej tyre e udhëzuam. Më parë edhe Nuhun e patëm udhëzuar. E nga pasardhësit e tij** *(të Ibrahimit)* **udhëzuam Davudin, Sulejmanin, Ejjubin, Jusufin, Musain dhe Harunin. Kështu i shpërblejmë bamirësit.**

**85.** *(shpërblyem)* **Edhe Zekerijanë, Jahjanë, Isain, Ilijasin të gjithë prej të mirëve të përsosur.**

**86.** *(snpërblyem)* **Edhe Ismailin, Eljesanë, Junusin dhe Lutin. Të gjithë këta i veçuam mbi njerëzit e tjerë.**

**87. Edhe disa nga prindërit, nga pasardhësit dhe nga vëllezërit e tyre i zgjodhëm** *(për pejgamberë)* **dhe i udhëzuam në rrugë të vërtetë.**

**88. Ky është udhëzim i Allahut, udhëzon me të kë të dojë nga robët e Tij. E sikur t'i përshkruajnë shok Zotit** *(edhe ndonjë nga këta)* **kishte për t'iu shkuar huq ajo që kanë vepruar.****

**89. Ata ishin që u patëm dhënë librin, urtësinë e pejgamberllëkun; e nëse këta** *(idhujtarët mekas)* **e refuzojnë këtë** *(pejgamberllëkun tënd)*, **Ne e kemi siguruar këtë me një popull që nuk e refuzon.**

**90. Ata** *(të dërguarit e përmendur)* **ishin që Allahu i vuri në rrugë të drejtë, andaj ti merri shembull në udhëzim. Thuaj: "Unë nuk kërkoj për këtë** *(komunikimin e Kur'anit)* **shpërblim prej jush. Ky nuk është tjetër, përveç një këshillë për mbarë njerëzit.**

* I ati i Ibrahimit dhe populli i tij besonin në shumë zota. Në asi zotash që i kishin gdhendur nga guri, nga druri, nga metali e trajtësuar si statuja, por edhe në trupa qiellorë si në yje, diell e hënë. Paraqitja e Ibrahimit sikurse e beson njëherë një yll e pastaj hënën dhe diellin, ka pasur për qëllim dialogun me anën e të cilit do ta bindte kundërshtarin për besimin e tij të gabuar. Për ndryshe Ibrahimi asnjëherë nuk ka pasur dyshim në Zotin e vërtetë Krijues. Të këtij mendimi janë mufessirët më eminentë si: Kurtubi, Zamahsheri, Ebisuud, Ibni Kethir, Bahrul muhit, Rrazi, Sabuni etj.

** Në këto ajete përshkruhet qëndrimi jo korrekt i disa njerëzve. Kur kanë vështirësi ose kanë ndonjë frikë të madhe, i luten Zotit, i luten Atij që është për t'iu lutur, por kur çlirohen, harrojnë, bile edhe e mohojnë.

Zoti ka fuqi të ndëshkojë më lloj-lloj ndëshkimesh: me fatkeqësi natyrore si nga qielli me ndonjë stuhi, vërshim etj., ashtu edhe nga toka me ndonjë tërmet, shëmbje etj., por edhe t'i përçajë njerëzit që ta luftojnë njëri-tjetrin. Këto janë masa për ata që nuk respektojnë mësimet e Zotit, Kur'anin, e as këshillat e Pejgamberit, andaj besimtari nuk duhet pajtuar me talljet që bëhen në llogari të fesë, e nëse s'ka tjetër mundësi, duhet të largohet nga ai mes. Megjithatë, duhet përkujtuar ata që i ka mashtruar kjo jetë dhe kanë lënë pas dore jetën e vërtetë e të amshueshme se gabimet e bëra nuk kanë me çka t'i shpaguajnë.

Nëse njeriu lë pas dore udhëzimet e Zotit, ai i përngjan një të humburi në një shkretëtirë që ka mbetur hajran-i hutuar dhe s'ka kush që mund ta shpëtojë, pos Zotit, por Ai nuk i shpëton kriminelët.

Në këto ajete janë të përmendur me emra tetëmbëdhjetë pejgamberë bashkë me Ibrahimin. Derisa Ibrahimi

**91. Ata** ***(mohuesit)*** **nuk e njohën Allahun sa duhet njohur Atë kur thanë: "Allahu nuk i shpalli gjë asnjë njeriu!" Thuaj: "Kush e zbriti librin, me të cilin erdhi Musai e që ishte dritë e udhëröfyes për njerëz, e të cilin ju e bëni të shpërndarë në letra, që disa i prezentoni, kurse shumicën e fshehni. Dhe u mësuat çka nuk e dinit ju as prindërit tuaj? Thuaj:** ***(e zbriti)*** **Allahu". Mandej lëri ata të luajnë në atë kotësinë e tyre.**

**92. Edhe ky** ***(Kur'an)*** **është libër që e zbritëm; është i bekuar, vërtetues i të mëparshmes, e që t'i tërheqësh vërejtjen nënës së fshatrave** ***(të banorëve mekas)*** **dhe atyre përreth saj** ***(mbarë botës)*****. Ata që e besojnë Ahiretin, besojnë në të** ***(Kur'anin)*****, ata edhe e falin namazin rregullisht.**

**93. E kush është më gabimtar i madh se sa ai që trillon rrenë ndaj Zotit, ose thotë: "Mua po më shpallet e nuk i është shpallur asgjë, ose se sa ai që thotë: "Do të thur diçka të ngjashme me atë që e ka zbritur Allahu". E, sikur t'i shihje mizorët kur janë në agoni të vdekjes, e engjëjt kanë shtrirë duart e veta** ***(me ndëshkim)*** **e** ***(u thonë)*****: "Shpëtonie pra vetveten** ***(nëse mundeni)"*****. "Tash përjetoni dënimin e turpshëm për shkak se e thoshit të pavërtetën për Allahun, dhe ndaj argumenteve të Tij ishit kryeneç.**

**94. Në të vërtetë ju na erdhët një nga një** ***(të vetmuar)*****, ashtu si ju krijuam së pari;**


سُورَةُ الأَنعَام — الجُزءُ السَّابِع

وَمَا قَدَرُوا۟ ٱللَّهَ حَقَّ قَدْرِهِۦٓ إِذْ قَالُوا۟ مَآ أَنزَلَ ٱللَّهُ عَلَىٰ بَشَرٍ مِّن شَىْءٍ ۗ
قُلْ مَنْ أَنزَلَ ٱلْكِتَٰبَ ٱلَّذِى جَآءَ بِهِۦ مُوسَىٰ نُورًا وَهُدًى لِّلنَّاسِ ۖ
تَجْعَلُونَهُۥ قَرَاطِيسَ تُبْدُونَهَا وَتُخْفُونَ كَثِيرًا ۖ وَعُلِّمْتُم مَّا لَمْ تَعْلَمُوٓا۟
أَنتُمْ وَلَآ ءَابَآؤُكُمْ ۖ قُلِ ٱللَّهُ ۖ ثُمَّ ذَرْهُمْ فِى خَوْضِهِمْ يَلْعَبُونَ ٩١
وَهَٰذَا كِتَٰبٌ أَنزَلْنَٰهُ مُبَارَكٌ مُّصَدِّقُ ٱلَّذِى بَيْنَ يَدَيْهِ وَلِتُنذِرَ
أُمَّ ٱلْقُرَىٰ وَمَنْ حَوْلَهَا ۚ وَٱلَّذِينَ يُؤْمِنُونَ بِٱلْـَٔاخِرَةِ يُؤْمِنُونَ بِهِۦ ۖ
وَهُمْ عَلَىٰ صَلَاتِهِمْ يُحَافِظُونَ ٩٢ وَمَنْ أَظْلَمُ مِمَّنِ ٱفْتَرَىٰ عَلَى
ٱللَّهِ كَذِبًا أَوْ قَالَ أُوحِىَ إِلَىَّ وَلَمْ يُوحَ إِلَيْهِ شَىْءٌ وَمَن قَالَ سَأُنزِلُ
مِثْلَ مَآ أَنزَلَ ٱللَّهُ ۗ وَلَوْ تَرَىٰٓ إِذِ ٱلظَّٰلِمُونَ فِى غَمَرَٰتِ ٱلْمَوْتِ
وَٱلْمَلَٰٓئِكَةُ بَاسِطُوٓا۟ أَيْدِيهِمْ أَخْرِجُوٓا۟ أَنفُسَكُمُ ۖ ٱلْيَوْمَ
تُجْزَوْنَ عَذَابَ ٱلْهُونِ بِمَا كُنتُمْ تَقُولُونَ عَلَى ٱللَّهِ غَيْرَ ٱلْحَقِّ
وَكُنتُمْ عَنْ ءَايَٰتِهِۦ تَسْتَكْبِرُونَ ٩٣ وَلَقَدْ جِئْتُمُونَا فُرَٰدَىٰ
كَمَا خَلَقْنَٰكُمْ أَوَّلَ مَرَّةٍ وَتَرَكْتُم مَّا خَوَّلْنَٰكُمْ وَرَآءَ ظُهُورِكُمْ ۖ
وَمَا نَرَىٰ مَعَكُمْ شُفَعَآءَكُمُ ٱلَّذِينَ زَعَمْتُمْ أَنَّهُمْ فِيكُمْ شُرَكَٰٓؤُا۟ ۚ
لَقَد تَّقَطَّعَ بَيْنَكُمْ وَضَلَّ عَنكُم مَّا كُنتُمْ تَزْعُمُونَ ٩٤

١٣٩

**keni lënë prapa shpinës atë që u patëm dhënë, e nuk po shohim se i keni me vete ndërmjetësuesit tuaj, të cilët i mendonit se për ju janë ndihmëtarë** ***(i shoqëronit Allahut)*****. S'ka dyshim, është këputur lidhja mes jush, dhe mbaroi ajo çka mendonit** ***(ndërmjetësues apo zotëra të tjerë)********

---

ishte i shtyrë në moshë kur i dhuroi Zoti djalin Is-hak, e gëzoi edhe më shumë kur e arriti edhe djalin e djalit Jakubin pejgamber. Përmendet Nuhu si paraardhës i Ibrahimit dhe si babai i dytë i njerëzimit. Davudi dhe Sulejmani ishin edhe pejgamberë edhe mbretër. Ejubi dhe Jusufi ishin që të dy të sprovuar me shumë vuajtje, andaj përmendet ndaj njëri-tjetrit, kurse Musai e Haruni ishin vëllezër. Zekerijai, Jahjai, Isai dhe Iljasi ishin të veçuar në modesti ndaj përjetimeve të kësaj jete. Ismaili ishte bir i Ibrahimit, por nga tjetër nënë, e Luti djali i vëllait të Ibrahimit. Pejgamberët e përmendur këtu nuk janë radhitur sipas datës historike, por sipas cilësive të tyre të posaçme.

Edhe pejgamberëve do t'u shkonte huq mundimi nëse do të gabonin rreth besimit në Zotin një, pra kuptohet se sa rrezik është t'i mendohet ndonjë shok Atij.

Pejgamberi ynë, Muhammedi a.s. është më i lavdishmi ngase është i urdhëruar t'i marrë shembull virtytet e pejgamberëve të tjerë dhe të grumbullojë cilësi të tëra që për pejgamberët e tjerë ishin të posaçme.

* Pasi që u tërhoqi vërejtjen atyre që donin të mohonin mundësinë e shpalljes së Zotit



**95. S'ka dyshim, Allahu është zbërthyes i farës** *(i kokrrës së saj)* **dhe i bërthamës** *(së pemës)*. **Ai nxjerr të gjallin nga i vdekuri dhe Ai është nxjerrës i të vdekurit nga i gjalli. Ky është Allahu, e si atëherë shmangeni** *(nga besimi)?*

**96. Ai është krijues i dritës së mëngjesit. Natën e bëri kohë pushimi, e diellin dhe hënën për llogaritje të kohës. Ky** *(rregull)* **është caktim i të plotfuqishmit, i gjithëdijshmit.**

**97. Ai është, që krijoi yjet për ju që me ta të orientoheni në errësira kur jeni në tokë ose në det. Vërtet Ne i shpjeguam argumentet tona për një popull që di të mendojë.**

**98. Ai është që ju krijoi** *(filloi)* **prej një njeriu; aty** *(mbi tokë)* **jetoni** *(qëndroni)* **dhe nën te do të pushoni. Ne i sqarruam argumentet një populli që di të kuptojë.**

**99. Ai është që lëshoi nga lartë shiun e me të xori bimën e çdo sendi dhe prej bimës gjelbërim dhe prej tij** *(prej gjelbërimit)* **kokrra të dendura në kallinj. E nga hurmet, nga sythat e tyre kalaveshë të afërt** *(për t'i vjelë)*. **Edhe kopshtie me hardhi, ullinj e shegë të ngjashme** *(në dukje)* **e të llojllojshme** *(në shije)*. **Shikoni pra frutat e tyre kur i formojnë dhe kur piqen** *(të gjitha këto nga shiu)*. **Edhe në këto ka fakte për njerëzit që besojnë.**

**100. E xhinët ia bëjnë shokë Allahut, e në të vërtetë Ai i krijoi ata** *(xhinët)* **dhe duke mos pasur kurrfarë dije, ata shpifën se Ai** *(Zoti)* **ka djem e vajza. Larg** *(shpifjeve)* **është madhëria e Tij e lartë.**

**101. Ai** *(Allahu)* **është që krijoi** *(pa kurrfarë shembulli)* **qiejt dhe tokën** *(e duke qenë i tillë)*, **e si do të ketë Ai fëmijë kur nuk pati bashkëshorte? Çdo send e krijoi Ai, dhe është më i dijshmi për të gjitha sendet e krijuara.**

---

pejgamberëve, dhe jehudive që e falsifikonin Tevratin, duke fshehur atë që kishte të bënte me lajmin mbi ardhjen e pejgamberit të fundit, Muhammedit, edhe atyre që përpiqeshin të paraqiteshin si pejgamberë të rrejshëm apo përpiqeshin të thurnin diçka ngjashëm me Kur'anin - fjalë e Zotit, në ajetet e fundit përshkruhet dënimi i mizorëve mu në çastin e vdekjes, të cilin e zbatojnë engjëjt dhe u japin mundime të mëdha, e më në fund përshkruhet edhe paraqitja e secilit të vetmuar para Zotit, pa mall e pa evladë, ashtu si kanë ardhur në këtë jetë dhe demaskimi që do t'u bëhet atyre që i bënë shok ose i luten tjetër kujt, pos Zotit.



**102. Ky është Allahu, Zoti juaj, nuk ka të adhuruar përveç Tij, Krijues i çdo sendi, pra adhuronie Atë; është mbikëqyrës ndaj çdo sendi.**

**103. Të parët *(e njerëzve)* nuk mund ta përfshinë Atë, e Ai i përfshin të parët. Ai është shumë i kujdesshëm, hollësisht i njohur.***

**104. Juve ju erdhën argumente të qarta nga Zoti juaj e kush i sheh *(kupton)* ai e ka për vete, e kush verbërohet, ai e ka për të zezën e vet. E unë *(Pejgamberi)* nuk jamë rojë e juaj.**

**105. E kështu Ne i sqarojmë dëshmitë, ashtu që ata thonë: "Ke mësuar ti" *(nga librat, po fjalës së tyre nuk i vihet veshi)* dhe që për t'ia bërë edhe më të qarta një populli që di të dallojë *(të vërtetën nga e kota)*.**

**106. Ti *(Muhammed)* praktiko atë që t'u shpall nga Zoti yt. S'ka zot, përveç Tij. Largohu prej idhujtarëve.**

**107. E sikur të donte Allahu, ata nuk do të ishin idhujtarë. Ne nuk të bëmë përcjellës të tyre as që je mbikëqyrës i tyre.**

**108. Ju mos ua shani ata *(zota)* që u luten *(idhujtarët)*, pos Allahut, e *(si hakmarrje)* të fyejnë Allahun nga armiqësia, duke mos ditur *(për madhërinë e Tij.)* Kështu Ne i kemi zbukuruar çdo populli veprimin e vet, mandej e ardhëmja e tyre është te Zoti i tyre, e Ai i shpërblen për atë që vepruan.**

**109. Ata u betuan me një betim të fortë në Allahun, se nëse u vjen atyre ndonjë mrekulli, do ta besojnë. Thuaj: "Çështja e atyre mrekullive është te Allahu". E ku e dini ju, ndoshta kur të vijnë ato nuk u besojnë.**

**110. Ne i rrotullojmë zemrat dhe të parët e tyre *(prej besimit)* ashtu sikundër nuk e besuan atë *(Kur'anin)* për herë të parë, dhe i lëmë të bredhin të hutuar në atë mashtrimin e tyre.**

---

* Në këto ajete u fol mbi fuqinë e pakufishme të Zotit Krijues, i cili nga sendi i thatë, i vdekur e i keq, nxjerr të njomin, të gjallin, të mirin, dhe anasjelltas. Ai është që pas pushimit dhe errësirës së rëndë të natës, na gëzon me agimin e mëngjesit. Ai është që me krijimin e yjeve të llojllojshme, na mundësoi të llogarisim kohën tonë dhe të orientohemi. Për këtë duhet menduar. Ai është që na mundësoi jetë mbi tokë dhe jetë nën te deri në ditën e gjykimit.

Vetëm fuqia dhe mjeshtëria e Tij bën që prej të njëjtit shi të mbijnë bimë të ndryshme me shije e forma të llojllojshme.

Me gjithë këto fakte bindëse, disa njerëz besuan edhe zota të tjerë të trilluar. Madje disa të tjerë thanë se Zoti, larg qoftë asaj fjale, ka fëmijë; djem si Uzejr e Isa, e vajza, engjëjtë. Ai që shpik e krijon, Ai nuk është i llojit të krijesave Ai nuk ka nevojë për asnjë send.

Në domethënien e ajetit të fundit dijetarët islamë janë të ndarë në mendime. Çka është më e sigurt: Zotin do ta shohin në botën tjetër.



**111. E edhe sikur t'ju zbritnim Ne atyre engjëjt, t'ju flitnin të vdekurit, t'ju tubonim atyre çdo send** *(gjallesë)* **konkretisht, ata nuk kishin për të besuar, vetëm po donte Allahu por shumica e tyre nuk dinë** *(se besimi është dhuratë nga Zoti)*.*

**112. Dhe kështu** *(sikurse edhe ty)* **çdo pejgamberi i bëmë armiq disa nga njerëzit dhe nga xhinët e djallëzuar, që me fjalë të shkëlqyeshme në mënyrë të fshehtë nxit njëri-tjetrin në mashtrime. E sikur të donte Zoti yt, ata nuk do bënin atë** *(armiqësi)*, **po t'i lëri ata me ato trillime.**

**113. Dhe që të anojnë** *(te ato fjalë mashtruese)* **zemrat e atyre që nuk e besojnë botën e ardhshme dhe që të kënaqen e ngarkohen me atë që janë duke u ngarkuar** *(ty nuk të dëmtojnë asgjë)*.

**114.** *(Thuaj)* **A pos Allahut të kërkoj unë gjykatës** *(mes meje e juve)*? **Kur Ai është që ju zbriti librin në mënyrë të shkoqitur? Atyre që u dhamë librin e dinë se ai** *(Kur'ani)* **është i zbritur prej Zotit tënd saktësisht, pra mos u bë prej atyre që dyshojnë.**

**115. Fjalët e Zotit tënd janë plot të vërteta** *(çka lajmërojnë)* **dhe plot të drejta** *(çka gjykojnë)*. **S'ka kush që të ndryshojë fjalët** *(vendimet)* **e Tij. Ai është që dëgjon e di.**

**116. Në qoftë se u bindesh shumicës** *(mohuese që janë)* **në tokë, ata do të largojnë ty nga rruga e Allahut. Ata nuk ndjekin tjetër vetëm supozime dhe nuk janë tjetër vetëm se rrenacakë.**

**117. S'ka dyshim, Zoti yt e di më së miri për atë që është larguar nga rruga e Tij dhe Ai është më i dijshmi për të udhëzuarit.**

**118. Ju** *(besimtarë)* **hani nga ajo që** *(është therrur dhe)* **është përmendur emri i Allahut, po që se jeni të bindur në faktet e Tij.**

---

* Zoti xh. sh. parashtroi argumente dhe e bëri të qartë të vërtetën. Kush e kuptoi dhe e besoi, ai e ka për të mirën e vet, e kush nuk deshi të kuptojë, faji është i tij. Pejgamberi është vetëm komunikues.

Muhammedi urdhërohet ta ndjekë atë që i shpallet nga Zoti e të mos u vërë veshin ideve idhujtare.

Besimtarëve u është ndaluar t'i fyejnë zotat **(idhujt)** e idhujtarëve e të nxisin armiqësi nga e cila idhujtarët injorantë kalojnë çdo kufi dhe e fyejnë Zotin, pse ata veprojnë e besojnë aq sa kanë mend. Ata thoshin se do të besonin po t'u vinte ndonjë mrekulli. Mrekullitë i sjell Zoti atëherë kur të dojë, po ku ta dimë, ndoshta edhe këta nuk do t'i besojnë sikurse nuk i besuan të parët e tyre. Zoti ju rrotullon zemrat dhe të parët e as nuk kuptojnë as nuk shikojnë ato mrekulli dhe mbesin të humbur si mbetën edhe të parët e tyre.



**119. Ç'keni ju që të mos hani nga ajo për të cilën është përmendur emri i Allahut, e Ai ju sqaroi juve se çka është e ndaluar për ju, përveç kur jeni të detyruar** *(atëherë edhe harami është hallall).* **Një shumicë** *(e mohuesve)*, **duke mos pasur kurrfarë dije, por vetëm nga pasionet e tyre, duan t'i largojnë nga e vërteta** *(njerëzit).* **Po Zoti yt di më së miri për ata që i shkelin dispozitat.**

**120. Dhe mos bëni mëkate as haptas as fshehtas. Ata që bëjnë mëkatin do të ndëshkohen për mëkatin e bërë.**

**121. Dhe mos hani nga ajo që** *(para therjes së saj)* **nuk është përmendur emri i Allahut, vërtet ajo** *(ngrënia)* **është mëkat. Djallëzit i nxisin miqtë e vet që t'ju polemizojnë juve, e nëse i dëgjoni ata, atëherë jeni si ata** *(idhujtarë)*.*

**122. Vallë, a është ai që qe i vdekur kurse Ne e ngjallëm dhe i dhamë dritë, me të cilën ecën mes njerëzve, si ai që ka mbetur në errësira** *(i humbur)* **dhe nuk mund të shpëtojë nga ajo? Ja, kështu** *(si këtij në errësirë)* **iu duket mirë mohuesve ajo që veprojnë.**

**123. Dhe ashtu** *(sikurse në Mekë)* **në çdo qytet kemi bërë kriminelët e tij pari, në mënyrë që të bëjnë dredhi në të, por nuk mashtrojnë tjetër kë pos veten e tyre dhe prapëseprapë nuk kuptojnë.**

**124. E kur u vjen atyre ndonjë argument i prerë** *(për Muhammedin)*, **ata thonë: "Kurrsesi nuk e besojmë atë** *(dërgesën e Muhammedit)* **derisa të mos na jepet edhe neve ngjashëm me atë që iu pat dhënë të dërguarve të Allahut"! Më së miri Allahu e di ku ta vërë dërgesën** *(risalen)* **e vet. Ata që bënë krim do t'i godasë poshtërimi dhe dënimi i fortë te Allahu për shkak se vazhdimisht bënin hile.**

---

* Muhammedit a.s. i jepet shenjë që të jetë i durueshëm. Armiq nga radhët e njerëzve e të xhinëve patën edhe pejgamberët e tjerë dhe se ata përpiqeshin në mënyra të ndryshme të largojnë prej rrugës së drejtë. Veset e atyre armiqve gjenin përkrahje te ata që ishin të luhatshëm në besim ndaj botës tjetër. Ata nuk bënin gjë tjetër vetëm se e ngarkonin veten me mëkate, e Pejgamberit nuk mund t'i sillnin kurrfarë dëmi. Sipas këtyre ajeteve po kuptohet se nga xhinët ka besimtarë dhe jobesimtarë sikurse edhe nga njerëzit.

Mushrikët kurejshitë i thanë Muhammedit të caktojë një gjykatës nga prijësit fetarë jehudi ose të krishterë, e ai të informojë masën se çka shkruan në librat e tyre për Muhammedin. Zoti e urdhëroi Muhammedin të refuzojë atë propozim, pasi që Kur'ani kishte sqaruar çdo gjë dhe ata dinin për saktësinë e tij.

Me shumicën në tokë, fjala është për banorët e Mekës, të cilët në ditët e para të fesë islame ishin mohues.

Mushrikët u thoshin myslimanëve: nuk po e hani atë që e mbyt Zoti **(kishin për qëllim të ngordhtën)** e po hani çka mbytni ju vetë. Me këtë donin t'ju ngatërronin myslimanëve hallallin me haram.

Çështja e ngrënies së mishit të therrur pa bismilah është shumë e rëndë, ngase urdhëri për të mos ngrënë është shumë i ashpër.



**125. Atë që Allahu dëshiron ta udhëzojë, ia zgjeron zemrën për *(të pranuar)* islamin. Atë që dëshiron ta lërë të humbur, zemrën e tij ia bën shumë të ngushtë sikur të ngjitej në qiell. Kështu Allahu lëshon dënimin mbi ata që nuk besojnë.**

**126. Kjo është rruga e Zotit tënd, është e drejtë, Ne shpjeguam argumentet për njerëz që përkujtojnë.**

**127. Ata e kanë vendin e shpëtimit *(xhennetin)* te Zoti i tyre; Ai është mbrojtës i tyre, për atë që ata vepruan.**

**128. Përkujto ditën kur Ai i tubon ata të gjithë *(e u thotë)*: "O grumbull i xhinve, ju mashtruat shumë njerëz!" E nga njerëzit që ishin miq të tyre *(të xhinve)* thonë: "Zoti ynë ne përfituam njëri prej tjetrit, dhe e arritëm afatin të cilin e caktove!" Tha: "*(Zoti)* Zjarri është vendi juaj, përgjithmonë jeni në të, pos *(kohës)* çka do Allahu" Vërtet Zoti yt është më i urti, më i dijshmi.**

**129. Po ashtu *(sikur u dhamë xhinve dhe njerëzve përjetim)*, Ne i bëjmë sundues disa mizorë mbi mizorët e tjerë për shkak të asaj që fituan *(vepruan)*.**

**130. O grumbull i xhinve dhe i njerëzve ! A nuk ju erdhën nga mesi juaj të dërguar t'ju rrëfejnë argumentet e Mia dhe t'u tërheqin vërejtjen për takimin tuaj në këtë ditë? Ata thonë: "Dëshmojmë kundër vetvetes". I pat mashtruar ata jeta e kësaj bote dhe ashtu *(të detyruar)* dëshmuan kundër vetvetes se me të vërtetë e refuzonin *(të vërtetën)*.**

**131. Këtë *( dërgimin e të dërguarve )* ngase Zoti , yt nuk është që për shkak të mëkatit të shkatërrojë një vend , e banorët e tij të jenë të painformuar***

---

* I vdekuri i përmendur në këtë ajet, është ai që ishte i humbur në besim, e i gjallë me dritë në dorë që shkon kah të dojë është ai që besoi. Kur'ani e konsideron të verbër në shpirt atë që ka mbetur në errësirë të padituris, në errësirë të mohimit. E atë që pranoi mësimet e Kur'anit, e konsideron të shpëtuar prej verbërisë shpirtërore, të ngjallur prej asaj errësire të vdekjes dhe të ndriçuar në dritën e besimit.

Paria e çdo vendi është gjithnjë më afër përbuzjes së të mirave të Zotit ngase i mashtron pozita dhe pasuria. Ashtu i bënë dredhi Muhammedit edhe paria mekase si Ebu Xhehli etj. për nimetin që ia dha Zoti. Nga inati nuk deshën ta pranojnë si pejgamber, mirëpo Allahu e di më së miri se ku dhe cilit duhet dhënë gradën pejgamber. Zoti i shpëton mirënjohësit, duke e dhuruar besimin e drejtë, e i dënon përbuzësit, duke i lënë në mosbesim.

Allahu i tubon në ditën e kijametit njerëzit dhe xhinët shejtanët. Xhinët shtangen dhe nuk mund të flasin, e njerëzit gabimtarë përpiqen të kërkojnë falje, por është vonë.

Zullumqarin që nuk ndalet prej punëve të këqia, Zoti e dënon në këtë dynja, duke i dhënë pushtet mbi të, një zullumqari tjetër.

Drejtësia e Zotit është aq e lartë sa që asnjë popull a njeri nuk e dënon pa ia komunikuar rrugën e drejtë dhe tërhequr vërejtjen për të shtrembërën, ashtu që në ditën e kijametit të mos kenë arsye të justifikohen. Prej xhinve nuk pat të dërguar.



**132. Po për secilin** *(veprues)* **ka shkallë** *(që do t'i arrijë)* **sipas asaj që vepruan. Allahu nuk është i pakujdesshëm ndaj asaj që veprojnë.**

**133. Zoti yt nuk ka nevojë për asgjë, Ai është mëshirues. Nëse do Ai, juve ju zhduk dhe sjell kë të dojë pas jush, ashtu sikurse ju solli juve nga pasardhësit e atyre që ishin para jush.**

**134. Ajo që iu kërcënohet** *(kijameti, ringjallja, llogaria, përgjegjësia)* **pa tjetër do të vijë, e ju nuk mund ta pengoni.** *(Nuk mund ta mënjanoni caktimin e Zotit).*

**135. Thuaj: "O populli im** *(kurejshit)*! **vepronі në atë që jeni, e unë do të vazhdoj të veproj në atë që jam, e më vonë do ta dini se kujt do t'i takojë e ardhmja e lavdishme. Është e ditur se zullumqarët nuk gjejnë shpëtim.**

**136. Dhe nga ajo që krijoi Ai prej të lashtave dhe prej kafshëve shtëpiake, ata** *(idhujtarët)* **e ndanë një pjesë për Allahun dhe thanë: "Kjo është për Allahun, si mendonin ata, e kjo është e idhujve tanë". Ajo që ishte për idhujt, nuk shkon te Allahu, e ajo që është për Allahun, shkon te idhujt e tyre. Sa gjykim i shëmtuar është ai që gjykojnë** *(pjesën e idhujve e plotësonin nga ajo e Allahut, në rast nevoje, e të Allahut jo).*

**137. Kështu shumicës së idhujtarëve, idhujt ua hijeshuan atyre mbytjen e fëmijëve të vet për t'i shkatërruar** *(me mashtrime)* **dhe për t'ua ngatërruar fenë** *(që e kishin pasur të Ismailit).* **Po sikur të donte Allahu, ata nuk do të bënin atë, andaj hiqu tyre dhe asaj që shpifin.***

---

* Veprat e njerëzve janë të niveleve të ndryshme, andaj edhe shpërblimet në Ahiret do të jenë të shkallëve të llojllojshme.

Zoti nuk ka nevojë për asnjë send, është Mëshirues dhe nga mëshira dërgoi pejgamberë pas pejgamberi, nga mëshira që ka, nuk i ndëshkoi mëkatarët menjëherë pas mëkatit, por iu dha afat që të pendohen, ndonëse momentet e paralajmëruara pa tjetër do të ndodhin.



**138. Dhe sipas bindjes së tyre ata thoshin: "Këto kafshë dhe këto bimë janë të ndaluara, nuk mund të ushqehet me to, përveç ata, të cilëve ne ua lejojmë; këto janë kafshë që është e ndaluar t'u hipet; këto janë kafshë gjatë therrjes së tyre nuk përmendin emrin e Allahut, duke shpifur ndaj Tij. Ai do t'i ndëshkojë ata për shpifjet e tyre.**

**139. Madje ata thoshin: "Çka është në barqet e këtyre kafshëve është vetëm për meshkujt tanë, e ndaluar për gratë tona. E nëse ishte e ngordhtë *(fruti në bark)* ata *(mashkuj e femra)* ishin të barabartë në të. Do të ndëshkojë Ai cilësimin e tyre të rrejshëm. Ai është i përsosur në punët e Tij, i dijshëm për krijesat e Tij.**

**140. S'ka dyshim se kanë dështuar keq ata që mbytën fëmijët e tyre nga mendjelehtësia e pa kurfarë dije dhe ata që duke i shpifur Zotit, shpallën të ndaluar atë që Zoti u kishte dhuruar. Ata kanë humbur rrugën e drejtë dhe prej fillimit nuk ishin në udhëzim.**

**141. Ai *(Allahu)* është që krijoi kopshte *(bimët e të cilave)* të ngritura lart *(në shtylla)* dhe të rrafshta *(të shtrira për tokë)*, edhe hurmet dhe drithërat me frute *(shije)* të ndryshme; *(krijoi)* ullinjtë dhe shegët të ngjashme *(nga forma)* e jo të ngjashme *(nga shija)*. Hani frutat e tyre kur të piqen dhe ditën e korrjes *(të vjeljes)* se frutave jepne atë pjesë që është obligim *(të varfërve e nevojlive)* dhe *(hani-jepni)* mos teproni, pse Ai nuk i do shkapërderdhësit.**

**142. Nga kafshët *(shtëpiake krijoi)* edhe aso për ngarkim *(për hipje)* dhe aso, prodhimi i të cilave përdoret për shtrojë *(leshi i tyre ose për therrje)*. Hani nga ajo që Allahu ju dhuroi, e mos ndiqni gjurmët *(rrugën)* e shejtanit, pse ai është armik juaj i hapët.**

---

Edhe një nga xhahilijeti i idhujtarëve ishte krahasimi i idhujve me Zotin e vërtetë, kur një pjesë të bereqetit e caktonin për ta. Madje aq shumë i kishte mashtruar dreqi nëpërmjet idhujve të tyre, sa që edhe fëmijët i flijonin për ta, e me këtë edhe i shkatërronte edhe i largonte nga feja e Ismailit që kishte qenë e drejtë.




**143. Ai** *(krijoi)* **tetë lloje** *(nga kafshët shtëpiake)* **prej deleve dy** *(dash e dele)*, **prej dhive dy** *(cjap e dhi)*. **Thuaj: "A janë të ndaluar** *(haram)* **dy meshkujt apo dy femrat apo çka mbanë** *(pjell)* **mitra e dy** *(llojeve të tyre)* **femrave?" Më tregoni, pra me fakte të ditura** *(e jo me trillime)* **nëse jeni të sinqertë.**

**144. Ai** *(krijoi)* **edhe nga devet dy** *(lloje)* **dhe nga lopët dy** *(lloje)*. **Thuaj: "A dy meshkuj i ka ndaluar** *(haram)*, **a dy femrat, ose çka mban mitra e dy** *(llojeve të tyre)* **femrave?" A mos ishit të pranishëm kur Allahu ju porositi me këtë** *(hallall apo haram)*?" **E kush është më mizor se ai që trillon rrenë për Allahun dhe ashtu t'i humbë njerëzit në mungesë të dijes. Allahu nuk vë në rrugë të drejtë mizorët.**

**145. Thuaj: "Në atë që më është shpallur mua** *(në Kur'an)* **nuk po gjej të ndaluar diçka nga ushqimi, përveç në qoftë se ai** *(ushqim)* **është: cofëtinë, gjak i derdhur ose mish derri, ai është i ndytë, dhe pos asaj që është therrur jo në emër të Allahut** *(por të ndonjë idhulli)* **e që është mëkat. E kush detyrohet** *(t'i hajë këto të ndaluara)*, **por duke mos pasur për qëllim shijen dhe duke mos e tepruar; Zoti yt është që falë e mëshiron shumë.***

**146. E** *(posaçërisht)* **ndaj atyre që janë jehudi Ne u kemi ndaluar çdo** *(kafshë)* **thundrake: nga lopët dhe delet u kemi ndaluar dhjamin e tyre, pos atij** *(dhjami)* **në shpinën dhe në zorrët e tyre dhe pos atij të përzier me ndonjë asht. Këtë** *(masë-ndalesë)* **e morëm si ndëshkim për shkak të mëkatit të tyre. S'ka dyshim, Ne jemi të vërtetë** *(në çka ju rrëfejmë)*.

---

* Mushrikët, përveç të tjerash klasifikonin bagëtinë si të lejuara posaçërisht për meshkuj apo për femra, mbytnin fëmijët e tyre e veçanërisht vajzat, të cilat i varrosnin të gjalla, madje shpifën si të ndaluara disa kafshë dhe disa drithëra.

Zoti xh. sh. ju numëron, begatitë që ua ka dhuruar, si vreshtat e llojllojshme, si kafshët për hipje, për qumësht, për lesh, për mish etj., për llojet më kryesore të kafshëve siç janë: devet, lopët, delet e dhitë, të cilat, meshkuj e femra janë tetë llojesh.

Të gjitha trillimet e tyre rreth ndalimit të ngrënies së disa kafshëve, i sqaron ajeti i fundit, sipas të cilit është e ndaluar të hahen: kafsha e ngordhur, gjaku, mishi i derrit dhe kafsha që është therrur në emër të ndonjë idhulli e jo në emër të Allahut.



**147. Po, në qoftë se** ***(për këtë jehuditë)*** **të përgënjeshtrojnë Thuaj: "Sa mëshirues i madh është ky Zoti juaj, po** ***(mos u mashtroni)*** **dënimi i Tij për njerëzit kriminelë nuk mund të prapësohet!"**

**148. E ata që i shoqëruan Zotit, do të thoshin: "Sikur të donte Allahu nuk do t'i bënim shok** ***(nuk do të ishim idhujtarë)*****, as ne, as prindërit tanë, e as nuk do të ndalonim asnjë send." Kështu patën gënjyer edhe ata që ishin para tyre derisa** ***(për shkak të mëkatit)*** **përjetuan dënimin tonë të ashpër. Thuaj: "A mos keni ndonjë fakt e të na e prezentoni atë neve?" Ju mbështeteni vetëm hamendjes, në të vërtetë, vetëm gënjeni.**

**149. Thuaj: "Allahu ka argumentin më të plotë dhe sikur të donte Ai do t'ju vinte në rrugë të drejtë të gjithëve.**

**150. Thuaj: "Sillni dëshmitarët, të cilët dëshmojnë se Allahu ndaloi** ***(bëri haram)*** **ato** ***(që i ndalonin vetë)*****. Nëse duan të dëshmojnë rrejshëm, ti mos dëshmo bashkë me ta dhe mos shko pas dëshirave të atyre që argumentet Tona i bënë të rreme dhe pas atyre që nuk besojnë jetën tjetër e që largohen prej Zotit të tyre** ***(adhurojnë tjetër)*****.***

**151. Thuaj: "Ejani t'ju lexojë atë që me të vërtetë ju ndaloi Zoti juaj: të mos i shoqëroni Atij asnjë send, të silleni mirë me prindërit, të mos i mbytni fëmijët tuaj për shkak të varfërisë, sepse Ne ju ushqejmë juve dhe ata, të mos u afroheni mëkateve të hapta apo të fshehta, mos e mbytni njeriun sepse mbytjen e tij e ndaloi Allahu, përpos kur është me vend. Këto janë porositë e Tij, kështu që të mendoni thellë.**

---

* Jehuditë u ndëshkuan edhe me ndalimin e ngrënies së mishit të disa kafshëve, për shkak të sjelleve të tyre të shfrenuara. Këtë masë ndëshkuese u vinte rëndë ta pranonin, ndaj gjithnjë polemizonin me Muhammedin.



**152. Mos iu afronu pasurisë së jetimit derisa ai të arrijë pjekurinë,** ***(mund t'i afroheni)*** **vetëm në mënyrën më të mirë, zbatoni me drejtësi masën dhe peshojën, Ne nuk ngarkojmë asnjë njeri përtej mundësive të tij. Kur të flitni** ***(të dëshmoni)*****, duhet të jeni të drejtë edhe nëse është çështja për** ***(kundër)*** **të afërmit, dhe zotimin e dhënë Allahut plotësonie. Këto janë me çka Ai ju porositë kështu që të përkujtoni.**

**153. Dhe se kjo është rruga** ***(feja)*** **Ime e drejtë** ***(që e caktova për ju)*****, pra përmbajuni kësaj, e mos ndiqni rrugë të tjera e t'ju ndajnë nga rruga e Tij. Këto janë porositë e Tij për ju, ashtu që të ruheni.**

**154. E Musait i dhamë librin plotësim** ***(i të mirave)*** **për atë që tregon bindje të mirë, dhe sqarues për çdo send, udhërrëfyes e mëshirë, ashtu që të besojnë se do të takohen me Zotin e tyre.**

**155. Dhe ky është libër, dobiprurës, Ne e zbritëm, përmbanju këtij, ruajuni ashtu që të mëshiroheni.**

**156.** ***(E zbritëm Kur'anin)*** **Që të** ***(mos)*** **thoni: "Libri u zbriti vetëm dy grupeve para nesh** ***(jehudive e të krishterëve)*** **dhe se ne ishim të panjohur me librat** ***(me mësimet)*** **e tyre.**

**157. Dhe që të** ***(mos)*** **thoni "Sikur të na kishte zbritur neve libri,** ***(sikurse u zbriti atyre dy grupeve)*** **ne do të ishim edhe më të udhëzuar se ata. Juve ju erdhi nga Zoti juaj argumenti** ***(Kur'ani)*****, ju erdhi udhëzimi, mëshira. E kush është më zullumqar se ai që argumentet e Zotit i bën të rreme dhe ua kthen shpinën atyre? Ne do t'i ndëshkojmë me ndëshkimin më të rëndë ata që ua kthyen shpinën argumenteve Tona, për shkak të prapësimit që bënë.**

---

E madhe është mëshira e Zotit: i lejon mëkatarët të vazhdojnë jetën, por edhe dënimi i Tij është shumë i rreptë dhe atë nuk ka kush që ta pengojë. Idhujtarët mekas, sikundër bëjnë edhe mëkatarët e tjerë, kur u thuhet të largohen nga mëkati, përpiqeshin t'ia mveshin fajin tjetërkujt e jo vetes. Në të vërtetë, në rastet e tilla pranojnë doktrinën e "Xhebrijve" sipas së cilës mohohet liria e pavarur e njeriut në vepra e deri diku edhe përgjegjësia.



**158. A mos janë duke pritur tjetër ata** *(pas këtyre fakteve)* **vetëm t'ju vijnë engjëjt** *(t'u marrin shpirtin)*, **të vijë Zoti yt** *(urdhëri për shkatërrim)* **ose të vijnë disa nga shenjat e Zotit tënd,** *(në)* **ditën kur vijnë disa shenja të Zotit tënd, asnjë njeriu nuk i vlen besimi i Tij nëse nuk ka besuar më parë ose nuk ka bërë në besimin e tij kurrfarë të mire. Thuaj: "Pritni, edhe ne jemi duke pritur!"***

**159. Vërtet ata që e përçanë fenë e tyre dhe u ndanë në grupe, ti** *(Muhammed)* **nuk ke kurrfarë përgjegjësie. Çështja e tyre është vetëm te Allahu, Ai do t'i njohë me atë që punuan.**

**160. Kush vjen me një** *(punë)* **të mirë, ai** *(në ditën e gjykimit)* **shpërblehet dhjetë fish, e kush vjen me** *(vepër)* **të keqe, ai ndëshkohet vetëm për të. Atyre nuk u bëhet e padrejtë.**

**161. Thuaj: "Vërtet Zoti im më udhëzoi në rrugë të drejtë, që është fé e drejtë, fé e Ibrahimit, që ishte larg besimeve të kota. Ai** *(Ibrahimi)* **nuk ishte idhujtar!**

**162. Thuaj: "Namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë thjesht për Allahun, Zotin e botëve!**

**163. Ai nuk ka shok** *(nuk adhuroj tjetër)*. **Me këtë** *(thjeshtësi të adhurimit vetëm për Zotin)* **jam i urdhëruar dhe jam i pari i myslimanëve** *(i pari që pranoj dhe i bindem)*!

**164. Thuaj: "A të kërkojë Zot pos Allahut, e Ai është Zot i çdo sendi** *(ekzistues)* **dhe dëmi i secilit person është kundër vetes. Askush nuk do të bartë barrën e tjetrit. Mandej, kthimi juaj është te Zoti juaj; e Ai ju njofton për atë që përçaheshit.**

**165. Ai është që ju bëri sundues** *(zëvendësues)* **në tokë** *(pas shkatërrimit të atyre që ishin më parë)* **dhe lartësoi në një shkallë më të lartë disa nga ju mbi të tjerët, për t'ju sprovuar në atë që ju dha. Allahu është ndëshkues i shpejtë, është që falë e Mëshirues.****

* Në ajetet 151, 152, 153 flitet për dhjetë vasijetet-urdhërat që kanë qenë të porositura edhe në shpalljet e mëparshme. Derisa pesë porositë e para janë që i mençuri të ruhet prej tyre, vjen shprehja "ta'kilunë" të mendoni. Katër ndalesat e tjera janë që i përkasin lakmisë, e ai që nuk u vë veshin mund të gabojë, andaj vjen shprehja "tedhekkerunë" të përkujtoni. Ecja nëpër rrugën e drejtë kërkon maturi të madhe, andaj thuhet "të ruheni". Ibni Mes'udi thotë: "Pejgamberi e bëri një vijë të drejtë e tha: "Kjo është rruga e Zotit", pastaj i bëri disa vija në të djathtë dhe në të majtë të saj e tha: "Këto janë rrugë që në krye të secilës është nga një shejtan që të thërret të hysh në të", pastaj e lexoi ajetin "Hadha sirati Mustekimen fettebiuhu..."

Idhujtarët thoshin se atyre nuk u erdhi libër si jehudive dhe të krishterëve, andaj kishin mbetur të paudhëzuar. Ata nuk paranonin as Kur'anin, as Muhammedin, e në anën tjetër sikur ankoheshin për udhëzim. Si të tillë, si mizorë të pashokë, edhe dënimi i Zotit kundër tyre do të jetë shumë i ashpër.

Shenja e përmendur thuhet se është një nga ato paralajmëruese për afrimin e kijametit. Sipas një hadithi që e shënon Buhariu thuhet: "Katastrofa e përgjithsme nuk ndodh para se të lindë dielli nga perëndimi i tij, e kur të lindë dhe e shohin njerëzit besojnë që të gjithë", pastaj e lexoi ajetin 158.

** Feja e copëtuar është feja e Ibrahimit, ngase si jehuditë ashtu edhe të krishterët diçka përvetësuan prej saj e diçka tjetër refuzuan.

Çdo përçarje në fé, çdo grup i formuar sipas ndonjë dijetari a sipas një të pari, është i përbuzur.

Dhjetëfishi i shpërblimit për një vepër të mirë është shkalla më e ulët e shpërblimit, pse më e larta është shtatëqind e sipër.

Shpërblimi i shumëfishtë është bujaria e Zotit, e ndëshkimi sipas veprës është drejtësia e Tij.
Kush nuk i përmbahet fesë islame, ai është edhe jashtë fesë së Ibrahimit.
Muhammedi a.s. është i pari që në mënyrën më të përsosur e praktikoi fenë islame. Në fenë islame nuk guxon të ketë formalitet, çdo lloj vepre duhet kryer për hirë të Zotit.
Asnjë person nuk përgjigjet për veprën e tjetrit, e as nuk e bartë mëkatin e tjetrit. Ky është parim i përgjithshëm islam edhe pse mund të ketë thjeshtësime **(tahsisë)**.
Shpeshherë në Kur'an Zoti xh.sh. i bashkon cilësitë e veta mëshiruese dhe ndëshkuese, ashtu që ndonjëherë i thërret robtë e vet në shpresë e xhennet, e ndonjëherë tjetër në frikë, kërcënim e zjarr, kuptohet për të mjekuar secilin sipas sëmundjes.
*Me ndihmën e Zotit përfundoi përkthimi i kaptinës En'amë. Falenderim i qoftë Atij*

# SURETU EL A'RAFË

## KAPTINA 7

*E zbritur në Mekë pas sures Sad, ajete: 206*

*Kjo kaptinë është më e gjata prej kaptinave që zbritën në Meke. Është e para që parashtron në mënyrë mjaft të gjerë tregime për pejgamberët.*

*Kaptinat që zbritën në Meke, në mesin e të cilave është edhe kjo, si tematikë kryesore kishin çështjen e vërtetimit të bazave të besimit të drejtë, të besimit islam, siç janë: besimi në një Zot, ringjallja, përgjegjësia për vepra, shpallja prej Zotit dhe pejgamberët.*

*Në fillim të kësaj kaptine flitet për vlerën e lartë të Kur'anit, që është një mrekulli për të gjithë njerëzit që jetojnë dhe do të jetojnë në këtë tokë përderisa të vazhdojë jeta. Kur'ani, dhuratë prej Zotit, është udhërëfyes i jetës së lumtur në të dy botët, andaj, njerëzit porositen t'u përmbahen udhëzimeve të tij.*

*Përmendet nderimi dhe lartësimi, që Zoti u bëri njerëzve, kur i obligoi engjëjt t'i përulen në shenjë respekti babait të tyre Ademit. Tërheq vërejtjen edhe për rrezikun që u kanoset prej shejtanit, i cili është përbetuar se do të përpiqet me të gjitha fuqitë t'i shmangë njerëzit prej rrugës së drejtë, të përcaktuar prej Allahut.*

*Përshkruhet intriga e shejtanit kundër Ademit, dëbimi i tij prej xhennetit në tokë si vazhdim i kacafytjes së hajrit me sherrin, të drejtës me të shtrembërën etj. Në katër ajete, gati të njëpasnjëshme të kësaj kaptine, Zoti i thërret njerëzit: O bijtë e Ademit, duke u përkujtuar rastin e dredhisë së Iblisit që i bëri babait të tyre dhe armiqësisë që ushqen kundër pasardhësve të tij.*

*Kjo kaptinë përshkruan edhe një prani nga ato të ditës së kijametit. I përshkruan tri grupe dhe dialogun mes tyre; grupin e besimtarëve në xhennet, grupin jobesimtar në xhehenem dhe një grup tjetër, për të cilin bën fjalë vetëm kjo kaptinë në tërë Kur'anin, pra grupin **"A'rafë" - as-habi A'raf,** sipas së cilit edhe kaptina e merr emrin: **"Suretul A'rafë"**. A'raf do të thotë diç lart pyrg, siç është bedeni i kalasë prej nga mund të shihet larg. Dialogu mes atyre grupeve, tash për tash, duket fantazi, e në ditën e kijametit do ta shohim realitet.*

*Sjell tregime bukur të gjera për pejgamberët: Nuhun, Hudin, Salihun, Lutin, Shuajbin e Musain. Fillon me tregimin e babait të dytë të njerëzimit dhe kryeplakun **(kryeparin)** e pejgamberëve, të Nuhut, ngase ishte pejgamberi i parë që pati nevojë t'i thërras njerëzit në besim të një Zoti, pse pak para tij u lajmëruan adhurime ndaj statujave. Më detalisht përshkruhet ngjarja mes Musait, beni israilve, faraonit dhe koptëve. Përmenden edhe dënimet më të shëmtuara që përjetuan beni israilët për shkak të kokëfortësisë së tyre.*

*Përfshin edhe një shembull të shëmtuar të dijetarëve, të cilët e keqpërdorin atë nimet të Zotit dhe duke lakmuar në përjetimet e përkohshme të kësaj bote, shtrembërojnë të vërtetën. Të tillët i shemblen me një figurë të shëmtuar që nuk mund të merret me mend, i trajton si qenin që ulërin.*

*Përfundon me vërtetimin për Zotin një dhe me qortimin e atyre që adhurojnë sende që nuk mund t'u sjellin as dëm as dobi.*



## SURETU EL A'RAFË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Elif, Lam, Mim, Sadë.**

**2.** *(Ky është)* **Libri, që të është zbritur ty, që me të t'u tërheqësh vërejtjen dhe t'i këshillosh besimtarët, pra të mos ketë shtrëngim në gjoksin tënd** *(për kumtimin e tij).*

**3. Përvetësoni atë që ju është zbritur nga Zoti juaj, e mos zini miq** *(përkrahës)* **pos Tij. Pak është ajo që po merrni përvojë.**

**4. Sa fshatra** *(banorë)* **kemi shkatërruar** *(me fajin e tyre)* **e dënimi Jonë u erdhi atyre natën, a** *(ditën)* **kur ishin duke pushuar** *(duke fjetur)*

**5. Kur u erdhi atyre dënimi Jonë, s'kishin ç'të kërkonin tjetër, vetëm të thonë: "Vërtet, ne ishim zullumqarë"** *(të pranojnë gabimin)*

**6. Ne patjetër do të marrim në përgjegjësi ata, të cilëve u është dërguar** *(pejgamber)*, **e do t'i marrim në pyetje edhe të dërguarit).**

**7. Dhe duke e ditur mirë Ne do t'u rrëfejmë atyre** *(për atë që punuan)*, **se Ne nuk ishim që mungonim** *(ishim të pranishëm).*

**8. Atë ditë peshimi** *(masa)* **është i drejtë. Atij që i rëndohen peshojat, ata janë të shpëtuar.**

**9. Kujt i vijnë lehtë peshojat, ata e humben vetveten, ngase i refuzuan argumentet Tona me të padrejtë.**

**10. Ne ju vendosëm në tokë dhe ju mundësuam jetesën** *(mjetet për të jetuar)*, **e pak prej jush po falënderoni.***

**11. Ne ju krijuam pastaj ju dhamë formën, e mandej engjëjve u thamë: "Bëni sexhde për Ademin". Ata i bënë sexhde pos Iblisit. Ai nuk qe prej atyre që bënë sexhde.**

---

* Kur'ani iu shpall Muhammedit, për t'ju kumtuar njerëzve edhe kërcënimet për ndëshkime e edhe për t'i këshilluar për punë sa më të mira. Sigurisht Pejgamberi ishte i preokupuar me atë se do të pranonin thirrjen e tij, ose do të refuzonin. Për këtë arsye Zoti i thotë që të mos ndiej vështirësi për të, pse Ai është ndihmës i tij.

Kundërshtarëve dënimi u ka ardhur zakonisht në befasi për të qenë edhe më i rëndë, pra u vinte natën ose ditën kur ishin duke pushuar e fjetur. Kur u vinte dënimi, ata pranonin gabimin, por ishte vonë dhe nuk u vlente asgjë.

Përveç dënimit në dynja, ata dhe të gjithë njerëzit e tjerë do të merren në përgjegjësi për qëndrimin që patën ndaj pejgamberëve dhe udhëzimeve të Zotit, e do të merren në përgjegjësi edhe pejgamberët se si pranohej ose nuk pranohej thirrja e tyre te njerëzit. E derisa nga droja heshtin që të gjithë, Zoti parashtron gjendjen, pse Ai e di më së miri.

Veprat e njerëzve do të peshohen në ditën e gjykimit. Për formën e peshojës nuk kemi ndonjë dokument të sigurt. Veprat janë sende abstrakte, por Zoti i gjithëfuqishëm ka mundësi t'i konkretizojë ato. Tash edhe njerëzit kanë arritur t'i masin sendet abstrakte, f. v., nxehtësinë, të ftohtit, shtypjen e ajrit etj. Prandaj nuk ka dyshim për peshojën.



**12.** ***(Allahu)*** **Tha: "Çka të pengoi ty të bësh sexhde, kur Unë të urdhërova?" Ai** ***(Iblisi)*** **tha: "Unë jam më i vlefshëm se ai, më krijove mua nga zjarri, e atë e krijove nga balta!"**

**13.** ***(Allahu)*** **Tha: "Zbrit nga ai** ***(xhenneti)*****, nuk të takon të bësh kryelartësi në të, dil jashtë, s'ka dyshim ti je i poshtëruar."**

**14.** ***(Iblisi)*** **Tha: "Më afatizo gjer ditën kur ringjallen** ***(njerëzit)*****!"**

**15.** ***(Allahu)*** **Tha: "Ti je i afatizuar!"**

**16.** ***(Iblisi)*** **Tha "Për shkak se më humbe mua, unë do t'u ulem atyre** ***(do t'u zë pusi)*** **në rrugën Tënde të drejtë,**

**17. Mandej, do t'ju sillem atyre para, prapa, nga e djathta dhe nga e majta e tyre, e shumicën e tyre nuk do ta gjejsh që të falënderohen** ***(të besojnë)*****!"**

**18.** ***(Allahu)*** **Tha: "Dil nga ai** ***(xhenneti)*****, i urrejtur, i dëbuar. Kush prej tyre vjen pas teje, Unë kam për ta mbushur xhehenemin me të gjithë ju.***

**19.** ***(Ne i thamë)*** **O Adem, ti dhe bashkëshortja jote zini vend në xhennet, hani nga të doni e mos iu afroni kësaj peme, pse do të bëheni prej zullumqarëve** ***(të vetvetes suaj)*****.**

**20. Shejtani i nxiti ata të dy** ***(i mashtroi)*****, që t'ua zbulojë atyre pjesët e turpshme që u ishin të mbuluara dhe tha: "Zoti juaj nuk ua ndaloi ju dyve atë pemë vetëm që të mos bëhi meleqë** ***(engjëj)*****, ose të mos bëheni prej të përjetshmëve.**

**21. Dhe ju bëri be atyre** ***(duke u thënë)*** **se: unë jam këshillues për ju.**

**22. Atëherë me mashtrim i zbriti** ***(në nivel të palakmueshëm)*****. E kur e shijuan pemën u zbulua vendturpi i tyre dhe filluan të mbulojnë atë** ***(duke vënë gjeth mbi gjeth)*** **nga gjethet e** ***(pemëve të)*** **xhennetit.Zoti i tyre i thirri** ***(duke u thënë)*****: "A nuk ua ndalova ju dyve atë pemë dhe a nuk ju thashë ju dyve se shejtani është armik i haptë për ju?!"**

---

* Zoti është Ai që e krijoi njeriun, prej dheut Ademin, e prej një pikë uji **(menije)** pasardhësit e tij, i dha formën më të bukur dhe e nderoi kur i urdhëroi melaiket t'i bëjnë sexhde. Shejtani që ishtë në grupin e melekëve, por nuk ishte melek, nuk e respektoi urdhërin e Zotit nga mendjemadhësia, pra bëri analogji **(kijas)** të gabuar. I bëri tri gabime: kundërshtoi urdhërin e Zotit, u nda nga bashkësia dhe bëri kryelartësi. Pasi që përzihet prej xhennetit si i mallkuar, kërkon prej Zotit t'i japë afat të jetojë deri kur të ringjallen njerëzit. Zoti i dha afat, por jo deri në ringjallje, pse atëherë do të shpëtonte pa e kapur vdekja. Në kaptinën **"El Hixhru"** është i theksuar afati i tij.



**23. Ata të dy thanë: "Zoti ynë, ne i bëmë padrejtë** *(i dëmtuam)* **vetvetes sonë, e në qoftë se nuk na mbulon** *(mëkatin)* **dhe nuk na mëshiron, ne me siguri jemi prej të shkatërruarve!"**

**24.** *(Allahu)* **Tha: "Zbritni, jeni armik i njëri-tjetrit. Në tokë ju e keni vendqëndrimin** *(vendbanimin)* **dhe përjetim deri në një kohë.**

**25. Tha: "Në të** *(në tokë)* **do të jetoni** *(do të gjallëroni)*, **në të do të vdesni** *(do të varroseni)* **dhe prej saj do të nxirreni** *(do të ringjalleni)*.

**26. O bijtë e Ademit, Ne krijuam për ju petk që ju mbulon vendturpësinë dhe petk zbukurues. Po petku i devotshmërisë, ai është më i miri. Këto janë nga argumentet e Allahut, ashtu që ata të përkujtojnë.**

**27. O bijtë e Ademit, të mos ju mashtrojë kurrsesi shejtani sikurse i nxori prindërit tuaj nga xhenneti, zhveshi prej tyre petkun e tyre që t'ju dalë në shesh lakuriqësia e tyre. Vërtet ai dhe shoqëria e tij ju sheh, ndërsa ju nuk e shihni. Ne i kemi bërë shejtanët miq të atyre që nuk besojnë.**

**28. Kur punojnë ata** *(idhujtarët)* **diçka të shëmtuar, thonë: "Ne i gjetëm që kështu prindërit tanë, edhe Allahu na urdhëroi këtë** *(vizitën rreth Qabes lakuriq)*. **Thuaju: "Allahu nuk urdhëron të shëmtuarën , a thoni për Allahun çka nuk dini?"**

**29. Thuaj: Allahu më urdhëroi mua drejtësinë dhe në tërësi kthejuni Atij në çdo namaz** *(lutje)* **dhe adhuronie Atë duke qenë të sinqertë në lutje vetëm për Të. Ashtu sikur që ju filloi** *(krijoi)* **së pari do të ktheheni te Ai.**

**30. Një grup** *(nga ju)* **Ai e vuri në rrugë të drejtë, e një grup meritoi të jetë i humbur, pse ata** *(të humburit)* **shejtanët i morën për miq, e megjithatë mendonin se ishin në rrugë të drejtë.***

---

Shejtani thotë se do t'u zë pusi për t'i larguar nga rruga e drejtë nga të gjitha anët, do t'i mashtrojë me dynja e do t'i largojë nga ahireti, nga punët e mira në të këqija, nga sevabet në gjynahe etj.

Zoti i tha se njerëzit do të kuptojnë se ti je i mallkuar, i dëbuar prej mëshirës Sime, i poshtëruar dhe i nënçmuar, e kush vjen pas mësimeve tua pasi që ta ketë kuptuar sherrin tënd, ata bashkë me ty do t'i fusë në xhehenem.

* Pasi që Zoti e dëboi shejtanin prej xhennetit, Ademit i tha të hajë nga cili lloj ushqimi të



**31. O bijtë e Ademit, vishuni bukur për çdo namaz *(lutje)*, hani dhe pini e mos teproni, pse Ai *(Allahu)* nuk i do ata që e teprojnë *(shkapërderdhin)*.**

**32. Thuaj: "Kush i ndaloi bukuritë dhe ushqimet e mira që Allahu i krijoi për robtë e vet?" Thuaj: "Ato janë në këtë botë për ata që besuan, e në ditën e kijametit janë të posaçme për ta. Kështu i sqarojmë argumentet një populli që kupton.**

**33. Thuaj: "Zoti im i ndaloi vetëm të këqijat e turpshme, le të jenë të hapta ose të fshehta, ndaloi mëkatin, ndaloi shtypjen e tjetrit pa të drejtë, ndaloi t'i mvishni Allahut shok pa patur për të kurrfarë argumenti, dhe ndaloi të thoni për Allahun atë që nuk e dini se është e vërtetë.**

**34. Çdo popull *(që përgënjeshtroi pejgamberët)* ka afatin e vet, e kur t'u vijë afati i tyre, ai nuk mund të shtyhet për asnjë moment, e as të përngutet më parë.**

**35. O bijtë e Ademit, juve ju vijnë të dërguar nga mesi juaj, ju përkujtojnë faktet e Mia *(shkoni pas tyre)*. E kush ruhet dhe përmirësohet, për ta s'ka as frikë as s'kanë përse të pikëllohen.**

**36. E ata që i konsideruan të rreme faktet tona dhe me kryelartësi u larguan prej tyre, ata janë banues të zjarrit dhe në të janë përjetë.**

**37. Kush është më mizor se ai që trillon shpifje ndaj Allahut, apo i përgënjeshtron argumentet e Tij? Ata e arrijnë pjesën e tyre që u është caktuar *(në shënime)* deri kur t'u vijnë atyre të dërguarit Tanë *(melaiket)* t'ju marrin shpirtin e u thonë: "Ku janë ata që pos Zotit i lutshit?" Ata thonë: "Kanë humbur prej nesh" dhe ashtu dëshmojnë për vete se ishin mohues *(kafira)*.**

---

dëshirojë me përjashtim të njërit të caktuar. Shejtani u betua në Allahun se është këshillues për të mirën e tyre, por Ademi nuk dinte se mund të bëhet betimi rrejshëm, andaj u mashtrua dhe hëngri atë pemë, të cilën e kishte të ndaluar.

**"Avret"** mund të ketë kuptimin, turpësi, organi gjenital, pjesë e trupit që duhet mbuluar etj. Pasi që Ademi dhe Hava e hëngrën pemën e ndaluar, ata zbulohen - u duket avreti, andaj fillojnë të mbledhin gjethe e të mbulojnë. Zoti e di, por si duket avreti i tyre nuk shihej më parë ngase e mbulonte një dritë e fortë e padepërtueshme prej syrit.

Pas gabimit u penduan dhe kërkuan prej Zotit falje. Allahu i zbriti për të jetuar në tokë dhe u tregoi se shejtani është armik i tyre dhe i pasardhësve të tyre, andaj në disa ajete thirren: O bijtë e Ademit të mos ju mashtrojë shejtani dhe përkujtonie atë që u ndodhi Ademit dhe Havës.

Petku i përmendur mund të ketë për qëllim: begatinë e Zotit me të cilën i furnizoi njerëzit me veshmbathje, me ushqim të llojllojshëm e me të mira të tjera. E mund të ketë për qëllim edhe zhveshjen e njeriut prej virtyteve të larta dhe atëherë të turpërohet para Zotit dhe para njerëzve, andaj edhe thuhet se devotshmëria, maturia, ruajtja e njeriut prej punëve të liga, është petku më i mirë.

Çdo lutje dhe çdo vepër e mirë duhet bërë për hirë të Allahut, sepse sikundër që kemi ardhur në këtë jetë pa asgjë, ashtu do të ringjallemi pa asgjë tjetër, pos veprave të mira. Lakuriqësia është vepër e shejtanit, andaj atë nuk duhet menduar civilizim, qytetërim, por mashtrim me prejardhje prej shejtanit.



**38.** ***(Allahu)*** **Ju thotë: "Hyni në xhehenem me atë popull që ishte para jush nga xhinët dhe njerëzit** ***(e që ishin si ju).*** **Sa herë që një grup hyn në të, e mallkon atë të mëparshmin derisa kur të arrijnë në të të gjithë, grupi i fundit i tyre thotë për grupin e parë : "Zoti ynë, këta** ***(paria)*** **na kanë humbur neve** ***(nga rruga e drejtë),*** **pra shtoju dënimin me zjarr atyre!"** ***(Allahu)*** **Thotë: "Për secilin** ***(grup)*** **është** ***(dënimi)*** **i shtuar, por ju nuk po e dini.**

**39. Të parët e tyre** ***(paria)*** **të mbramëve të tyre ju thotë: "Ju nuk keni përparësi ndaj nesh** ***(pse vetë keni bërë kufur),*** **shijone pra dënimin për atë që e fituat!".**

**40. Nuk ka dyshim se ata që përgënjeshtruan argumentet Tona dhe nga mendjemadhësia u larguan prej tyre, atyre nuk u hapen dyert e qiellit dhe nuk do të hyjnë në xhennet deri të përbirojë devja nëpër vrimën e gjilpërës. Ja, kështu i shpërblejmë kriminelët.**

**41. Për ata është përgatitur shtrat nga zjarri dhe mbulojë** ***(nga zjarri.)*** **E kështu pra i shpërblejmë zullumqarët.***

**42. Ata që besuan dhe bënë vepra të mira, e Ne as që obligojmë ndoken çka nuk ka mundësi** ***(të veprojë),*** **të tillët janë banues të xhennetit dhe në të janë përgjithmonë.**

**43. Nga zemrat e tyre kemi hequr** ***(kemi zhdukur)*** **çdo gjë që ishte krijuar nga zilia** ***(nga urrejtja),*** **janë në xhennet, ku rrjedhin lumenj, e ata thonë: falënderojmë Allahun që na udhëzoi për këtë** ***(për iman, për punë të mira, na hoq zilinë, na futi në xhennet),*** **pse sikur të mos na drejtonte Allahu, ne nuk do të dinim të udhëzohemi. Vërtet, të dërguarit e Zotit na e thanë të vërtetën dhe ne i besuam!" E atyre u drejtohet thirrje: "Ky është xhenneti, iu dha juve për atë që vepruat.**

---

* Njerëzit përveç faktit se janë të lejuar, janë edhe të porositur t'i përjetojnë begatitë e kësaj bote, qofshin në veshmbathje, qofshin në ushqime të mira, posaçërisht në vendtubime publike, kur është fjala për petka. Por nuk duhet tepruar, e veçanërisht në ushqim.

Të mirat e kësaj bote, në themel, janë krijuar për njerëzit që zbatojnë udhëzimet e Zotit, mirëpo në këtë botë në shfrytëzimin e tyre marrin pjesë edhe ata që kundërshtojnë, por në botën tjetër të mirat kanë për t'i përjetuar vetëm besimtarët.

Zoti i ka ndaluar vetëm sendet dhe punët e këqia e të shëmtuara; për to na mësojnë pejgamberët, andaj duhet ndjekur mësimet e tyre, pse kush nuk dëgjon, e mban veten lartë, atë e kap zjarri i xhehenemit.

I Plotfuqishmi nuk ngutet, i lejon t'i shfrytëzojnë të mirat e kësaj bote edhe ata që kundërshtojnë, por në çastin e vdekjes do ta kuptojnë të zezën e vet, pse ata zota që i besonin, nuk u vijnë në ndihmë, ata as që ekzistuan. Kur do të futen në xhehenem, përpiqen t'ia hedhin fajin njëri-tjetrit, duke thënë që këta na mashtruan e nuk ditëm, të tjerët ju thonë se vetë keni faj, pse vinit pas nesh, por të gjitha ato arsyetime janë të kota, të gjithë kanë për t'u grumbulluar në zjarr që i përfshin nga të gjitha anët.



**44. Ata të xhennetit i thërrasin** *(i pyesin)* **banuesit e zjarrit e u thonë: "Ne e gjetëm të vërtetë atë që na e pat premtuar Zoti ynë, e ju** *(banues të zjarrit)* **a e gjetët të vërtetën atë që u pat premtuar Zoti juaj?" Ata** *(banuesit e zjarrit)* **thonë: "Po". Atëherë në mes tyre** *(mes dy grupeve)* **thërret një zë: "Mallkimi i Allahut qoftë mbi zullumqarët!"**

**45. Ata që penguan nga rruga** *(imani)* **e Allahut dhe që kërkuan shtrembërimin e saj dhe ata që ishin mohues të botës tjetër.**

**46. E mes atyre dyve** *(dy grupeve)* **është një perde** *(mur)*, **e mbi A'raf** *(lart mbi mur)* **janë burra që i njohin secilin** *(të xhennetit dhe të xhehenemit)* **me shenjat e tyre. Ata i thërrasin banuesit e xhennetit: "Paqja** *(shpëtimi)* **qoftë mbi ju!" Ata** *(të A'rafit)* **nuk kanë hyrë në të, po shpresojnë.**

**47. E kur u shkon shikimi i tyre nga ata të xhehenemit, Thonë: "Zoti ynë mos na bë neve me mizorët!"**

**48. Ata të A'rafit i thërrasin do burra që i njohin me shenjat e tyre dhe u thonë: "Çka ju vlejti ai grumbullimi juaj** *(në pasuri e numër)* **dhe ajo që bënit kryelartësi?"** *(e tash jeni në xhehenem).*

**49. A këta janë ata** *(besimtarët)*, **për të cilët betoheshi se nuk ka për t'i përfshirë mëshira e Allahut?"** *(në mënyrë ironike i përqeshin kufarët, mandej u thonë besimtarëve)*: **"Vazhdoni në xhennet, as nuk ka frikë për ju, as nuk keni për t'u brengosur!"**

**50. Banuesit e zjarri i thërrasin** *(dhe i lusin)* **ata në xhennet** *(duke ju thënë)*: **"Na qitni diç nga uji apo nga ajo që u ka furnizuar Allahu** *(se mbaruam nga etja)*!**" Ata** *(në xhennet)* **Thonë: "Allahu i ka ndaluar që të dyja këto për jobesimtarët!"**

**51. Ata që fenë e tyre e morën tallje e lojë dhe të cilët i mashtroi jeta e dynjas. Sot, pra, Ne i harrojmë ata sikurse e patën harruar takimin e kësaj dite të tyre dhe, sikurse i refuzonin argumentet Tona!"***

---

Kur vdes njeriu, shpirti i tij ngrihet lartë, poqese është besimtar, e nëse jo, shpirtit të tij nuk i hapet dera e mëshirës, ndaj, poqese devja mund të kalojë nëpër vrimën e gjilpërës, shpirti i tillë aq mund ta shijojë kënaqësinë e xhennetit.

* Ata që besuan dhe bënë vepra të mira, Zoti i fut në xhennet, më parë i pastron prej veseve, të cilat i praktikonin në dynja si: zilinë, urrejtjen, mëninë etj. Ata falënderojnë Zotin që u mundësoi ta kuptojnë të vërtetën, të shkojnë pas mësimeve të pejgamberëve dhe që me pak punë dhe me punë të lehtë i shpërbleu me xhennet.



**52. Ne u sollëm atyre *(mekasve)* një libër *(Kur'anin)* që ua shkoqitëm në baza të diturisë, e që është udhërrëfyes e mëshirë për ata që besojnë.**

**53. Ata nuk presin tjetër, por vetëm atë që do t'u vijë. E atë ditë kur t'u vijë *(dënimi i premtuar)* ajo që e pritnin, ata të cilët më parë e kishin harruar thonë: "Vërtet të dërguarit e Zotit tanë erdhën me fakte të vërteta, a kemi ndonjë ndërmjetësues që të na shpëtojë, ose të kthehemi *(në dynja)* e të veprojmë tjetër nga ajo që vepruam!" Ata shkatërruan vetveten dhe u shkoi huq trillimi që e bënin.**

**54. Vërtet, Zoti juaj, Allahu është ai që krijoi qiejt e tokën brenda gjashtë ditësh, pastaj qëndroi mbi Arshin , Ai e mbulon ditën me natën, që me të shpejtë e kërkon atë *(mbulimin e dritës së ditës)*, edhe dielli, edhe hëna e edhe yjet i janë të nënshtruar sundimit të Tij. Ja, vetëm Atij i takon krijimi dhe sundimi. I madhëruar është Allahu, Zoti i botëve.**

**55. Lutnie Zotin tuaj të përulur e në heshtje, pse Ai nuk i do ata që e teprojnë.**

**56. Mos bëni çrregullime në tokë pas rregullimit të saj *(me të ardhur të pejgamberëve)* dhe lutnie atë duke pasur frikë *(dënimin)* dhe duke shpresuar *(mëshirën)*. S'ka dyshim se mëshira e Allahut është pranë atyre të mirëve.**

**57. Ai është që i lëshon erërat si myzhde pranë mëshirës *(shiut)* së Tij. E kur ato *(erërat)* bartin re të mëdha, Ne i sjellim mbi një tokë të vdekur dhe lëshojmë në të ujin *(shiun)*, dhe me të *(me ujin)* nxjerrim të gjithë frutat. Kështu i nxjerrim *(i ngjallim)* të vdekurit, ashtu që të përkujtoni *(fuqinë e Zotit)*.**

---

Është karakteristikë se në këtë kaptinë përmenden tri grupe: një në xhennet, një në xhehenem dhe një as në xhennet, e as në xhehenem, por në njëfarë vendi të lartë ndërmjet xhennetit e xhehenemit, nga i cili vend i shohin dy palët. Ai vend quhet A'raf.

Si duket ata të A'rafit janë njerëz që kanë baras sa sevabe aq gjynahe, nuk kanë fituar xhennetin, por as edhe xhehenemin. Kur i shikojnë ata në xhennet, i përshëndesin dhe u urojnë, e kur u shkojnë sytë te ata në xhehenem, e lusin Zotin të mos i çojë aty. Ata i njohin banuesit e xhehenemit dhe u thonë: as pasuria, as krenaria juaj në dynja nuk u solli kurrfarë dobie derisa u vendosët në xhehenem. Madje u thonë: qe, ata besimtarë me të cilët u përqeshët e fituan xhennetin. Atyre në xhehenem u del flaka nga etja, kërkojnë prej atyre në xhennet t'u japin pak ujë ose lëngje të tjera, kërkon njeriu prej vëllait e babait, por ato janë haram për mohuesit e fesë - besimit.



**58. Me lejen e Allahut toka e mirë mbinë bimët, e ajo që nuk është kualitative, ajo nuk mbinë vetëm *(pak)* me vështirësi. Kështu Ne i radhisim argumentet Tona për ata që falënderojnë.***

**59. Ne e patëm dërguar Nuhun te populli i vet, e ai tha: "O populli im, adhuronie Allahun, nuk keni zot tjetër pos Tij. Unë kam frikë për dënimin tuaj në një ditë të madhe!"**

**60. Paria nga populli i tij tha: "Ne po të shohim *(në këtë që na thërret)* plotësisht të humbur!"**

**61. *(Nuhu)* Tha: "O populli im, unë nuk kam kurrfarë humbje, por unë jam i dërguar prej Zotit të botëve!"**

**62. "Unë ju kumtoj juve shpalljet e Zotit tim, ju këshilloj dhe unë di nga Zoti im çka ju nuk dini!"**

**63. "A mos u çuditët që shpallja ju erdhi nga Zoti juaj përmes *(gjuhës së)* një njeriu nga mesi juaj, për t'ju tërhequr vërejtjen që të ruheni dhe ashtu të shpëtoni!"**

**64. Po ata e përgënjeshtruan atë *(Nuhun)*, e Ne e shpëtuam atë dhe ata që ishin me të në anije, ndërsa ata që përgënjeshtruan faktet Tona i fundosëm. Vërtet, ata ishin popull i verbër.**

**65. Edhe te *(populli)* Ad-i *(dërguam)* vëllain e tyre Hudin, e ai tha: "O populli im, adhuronie *(një Zot)* Allahun, ju nuk keni zot pos Tij, a nuk po frikësoheni?!"**

**66. Paria që nuk besoi nga populli i tij tha: "Ne po të shohim mendjelehtë dhe të konsiderojmë vërtet rrenacak!"**

**67. Tha *(Hudi)*: "O populli im, nuk jam mendjelehtë *(nuk kam të metë mendore)*, por unë jam i dërguar prej Zotit të botëve".**

---

* E vërteta mbi thëniet e Kur'anit është e pranishme në dynja për ata që kuptojnë, e këtë të vërtetë do ta kuptojnë edhe ata që e refuzuan në ditën e kijametit, por atëherë është pa dobi.

Çdo send është krijesë e Zotit. Ai krijoi qiej e tokë. Ka mundur t'i krijojë për një moment, por i krijoi në etapa për të na dhënë të kuptojmë se në nguti nuk ka rezultate. Qëndrimin e Zotit mbi Arshin duhet besuar bindshëm e pa kurrfarë komentimi. Sikurse e ngjall tokën e vdekur me anën e shiut, ashtu do t'i ngjallë të vdekurit pas shkatërrimit të përgjithshëm të ekzistencës.



**68.** *(Jam dërguar)* **Që t'u komunikoj shpalljet e Zotit tim dhe unë jam këshillues besnik për ju.**

**69. A mos ju erdhi çudi që ju erdhi shpallja nga Zoti juaj përmes një njeriu nga mesi juaj, e për t'ju tërhequr vërejtjen. Përkujtoni kur Ai ju bëri sundues pas popullit të Nuhut dhe ju shtoi fuqinë fizike. Përkujtoni të mirat e Allahut që të gjeni shpëtim.**

**70. Ata thanë: "A na erdhe** *(të na frikësosh)* **që ta adhurojmë vetëm Allahun e të braktisim atë çka adhuronin prindërit tanë? Nëse je i vërtetë** *(çka thua)* **sillna atë që na premton** *(kërcënohesh)*".

**71.** *(Hudi)* **Tha: "Juve ju gjeti dënimi dhe përbuzja nga Zoti juaj. A më polemizoni mua për emra** *(të idhujve)* **që i emëruat ju dhe prindërit tuaj, e që për ta Allahu nuk shpalli kurrfarë argumenti? Pritni pra,** *(dënimin)* **edhe unë së bashku me ju jam duke pritur".**

**72. Ne me mëshirën Tonë e shpëtuam atë dhe ata që ishin me të, dhe i shkulëm nga rrënja, ata që përgënjeshtruan argumentet Tona dhe nuk ishin besimtarë.***

**73. Edhe te** *(populli)* **Themud u dërguam vëllain e tyre, Salihun, e ai u tha: "O populli im, besonie Allahun** *(një)* **nuk keni Zot tjetër pos Tij. Qe, ju erdhi argumenti nga Zoti juaj. Ja, kjo devja është mrekulli për ju. Linie këtë të lirë të hajë në tokën e Allahut dhe kurrsesi mos e merrni me të keq, e t'ju kapë dënimi i dhembshëm.**

---

* Nuhu është një ndër pejgamberët e parë pas Idrizit, jetoi më së gjati dhe pati vuajtjet më të mëdha prej krerëve të atij populli, i cili u dënua me vërshimë. Sipas një varianti, në anijen e Nuhut ishin katërdhjetë burra dhe aq gra që shpëtuan e sipas një tjetre, ishin tre djemt e Nuhut dhe gjashtë të tjerë. Hudi ishte shumë më i vonshëm se Nuhu. Edhe këtë, ashtu sikurse edhe Nuhun, e përqeshi aristokracia e popullit, duke i thënë se nuk ishte i zgjuar, apo trillonte gjëra nga vetë mendja e tij. Popullin e Hudit, popullin Ad e shkatërroi stuhia e erës së fortë.

**74. Përkujtoni kur Ai ju bëri sundues pas Adit, ju vendosi në tokë e ju në rrafshin e saj ndërtoni pallate, kurse në kodrina ngritni shtëpia, përkujtoni të mirat e Allahut e mos u bëni shkatërrues në tokë.**

**75. Krerët kryelartë nga populli i tij u thanë atyre që ishin më të dobët e që kishin besuar: "A e dini se me të vërtetë Salihu është i dërguar nga Zoti i tij?" Ata thanë: "Vërtet, ne jemi besimtarë të asaj me çka është dërguar".**

**76. Ata kryelartit thanë: "Ne jemi mohues *(jobesimtarë)* të asaj që ju i besuat".**

**77. Ata e therrën deven dhe me kryelartësi shkelën dispozitën e Zotit të tyre dhe thanë: "O Salih, sillna atë me çka na u kërcënove, nëse je prej të dërguarve".**

**78. Atëherë ata përjetuan tërmetin dhe u gdhinë në shtëpitë e tyre kufoma të ngrira.**

**79. Ai u zmbraps prej tyre e tha: "O populli im, unë ju kominukova dërgesën e Zotit tim, ju këshillova sa munda, por ju nuk i përfillni këshilluesit".**

**80. Përkujto kur popillit të vet Luti i tha: "A punoni të shëmtuarën, që asnjë nga popujt e botës nuk e bëri para jush".**



**81. Vërtet, ju të shtyrë nga epshet u afroheni burrave duke i lënë gratë. Po ju jeni popull i shfrenuar".**



**82. Përgjigjja e popullit të tij nuk ishte tjetër vetëm se të thonë: "Dëboni ata *(Lutin me besimtarë)* nga vendbanimi juaj, ata janë njerëz që ruhen shumë *(i largohen të shëmtuarës)*".**

**83. Ne e shpëtuam atë dhe familjen e tij, pos gruas së tij që mbeti aty *(ndër të shkatërruarit)*.**

**84. Ne lëshuam mbi ata një lloj shiu *(me gurë)*. E shiko se si ishte fundi i kriminelëve!**

**85. E në Medjen *(dërguam)* vëllain e tyre Shuajbin. Ai tha: "O populli im, adhuronie Allahun *(një)*, ju nuk keni zot tjetër pos Tij. Juve ju erdhi mrekullia nga Zoti juaj. Zbatoni drejtë matjen dhe peshojën, e mos u bëni padrejtësi njerëzve në sendet e tyre, dhe mos bëni çrregullime në tokë pas përmirësimit të saj. Këto janë më të dobishme për ju, nëse jeni besimtarë.**

**86. Mos zini pusi në çdo rrugë e të kërcënoheni dhe të pengoni nga rruga e Allahut atë që i ka besuar atij *(Shuajbit)*, e të kërkoni shtrembërimin e asaj *(e rrugës)*. Përkujtoni kur ishit pakicë e Ai ju shumoi juve dhe shikoni se si qe fundi i çrregulluesve.**

**87. E në qoftë se një grup prej jush është që i besoi asaj me të cilën unë u dërgova, e një grup nuk besoi, duroni deri të gjykojë mes nesh Allahu, e Ai është gjykatësi më i mirë.**



**88. Paria, që ishte kryelartë nga populli i tij, tha: "O Shuajb, ne do të dëbojmë ty dhe së bashku me ty edhe ata që besuan nga fshati ynë, ose pa tjetër të ktheheni në fenë tonë". Ai** *(Shuajbi)* **tha: "A edhe nëse ne nuk e dëshirojmë atë** *(kthimin)*?".

**89. Ne do të kemi shpifur gënjeshtër ndaj Allahut, nëse kthehemi në fenë tuaj** *(idhujtare)*, **pasi që Allahu na shpëtoi nga ajo. Nuk është për ne të kthehemi në të vetëm nëse është dëshira e Allahut, e Zotit tonë. Zoti ynë ka përfshirë me diturinë e vet çdo send, ne ju kemi mbështetur Allahut. Zoti ynë, vendos mes nesh dhe mes popullit tonë gjykimin tënd të drejtë, se Ti je më i miri gjykatës.**

**90. Krerët prej popullit të tij, që nuk besuan, i thanë:** *(Popullit i thanë)* **Nëse shkoni** *(pranoni)* **pas Shuajbit,** *(pas fesë së tij)* **atëherë ju jeni me siguri të dëshpëruar.**

**91. Ata** *(popullin e padëgjueshëm)* **i kapi tërmet i fortë dhe aguan në shtëpitë e tyre kufoma të gjunjëzuara.**

**92. Ata që përgënjeshtruan Shuajbin, sikur nuk ekzistuan fare aty, ata që konsideruan Shuajbin rrenacak, vërtet ishin të dështuarit.**

**93. E ai** *(Shuajbi)* **u kthye e tha: "O populli im, vërtet unë ju kumtova porositë e Zotit tim, ju dhashë këshilla, e si të brengosem për një popull që nuk besoi".***

**94. Ne nuk e dërguam asnjë pejgamber në ndonjë vendbanim e që nuk e ndëshkuam atë** *(popullin)* **me skamje vështirësi të tjera, në mënyrë që ata të përulen** *(të binden)*.

**95. Mandej e zëvendësuam të keqen me të mirën derisa u shumuan ato** *(të mirat)* **e thanë: "Prindërit tanë i pat goditur skamja e mjerimi"** *(ky është rregull natyror, po ata nuk falënderuan)*. **Atëherë befas i dënuam pa e vërejtur ata.**

---

* Edhe Salihu, sikurse edhe pejgamberët para tij, ishte i dërguar ta udhëzojë popullin në besim të drejtë, në besim në një Zot. Mrekullia e Salihut ishte deveja, mirëpo, edhe në popullin e tij pati asi kryelartë, të cilët edhe i refuzuan udhëzimet e pejgamberit e edhe penguan të tjerët, andaj si masë ndëshkuese i kapi një tërmet me një krismë dhe i la të shtanguar.

Popullin e Lutit Zoti e shkatërroi me gurëzim nga qielli që binte si shi. U shkatërrua edhe bashkëshortja e tij, e cila nuk besoi dhe nuk i vlejti asgjë ajo që ishte grua e pejgamberit.

Edhe Shuajbit, sikurse edhe Salihut dhe Lutit, i erdhi keq pse populli i tij nuk pranoi mësimet e Zotit dhe nuk u ndal nga punët e këqija. Megjithatë, ata e kryen detyrën e vet në mënyrë shumë të njerëzishme e edukative.



**96.** E sikur banorët e këtyre vendbanimeve të kishin besuar dhe të ishin ruajtur, Ne do t'ju hapnim begati nga qielli e toka, por ata përgënjeshtruan, andaj i dënuam me shkatërrim për atë që merituan.

**97.** A mos u siguruan banorët e fshatrave nga dënimi jonë kur ata ishin fjetur *(natën)*?

**98.** A mos u siguruan banorët e fshatrave nga dënimi jonë para dite kur ata ishin duke luajtur?

**99.** A mos u siguruan ata prej ndëshkimit të Allahut? Nuk sigurohet kush prej frikës së ndëshkimit të Allahut pos njerëzve të humbur.

**100.** A nuk e kanë të qartë ata që trashëguan tokën pas banorëve të saj *(që u shkatërruan)* se, nëse dëshirojmë Ne i godasim *(i dënojmë)* për mëkatet e tyre, ua mbyllim zemrat e tyre, dhe ata nuk dëgjojnë *(këshillat)*.

**101.** Këto janë fshatra për të cilat po të tregojmë disa nga lajmet e tyre. Atyre iu patën ardhur të dërguarit e tyre me argumente *(me mrekulli)*, por ata nuk i besuan asaj të cilën më parë e kishin gënjyer. Ja, kështu vulos Allahu zemrat e atyre që nuk besojnë.

**102.** Ne te shumica e tyre nuk gjetëm zbatimin e premtimit, e gjetëm shumicën e tyre jashtë bindjes *(respektit)*.

**103.** Mandej pas tyre e dërguam Musain me mrekulli të argumentuara te faraoni dhe rrethi i tij, e ata i refuzuan edhe ato, e shih se si ishte përfundimi i shkatëruesve?

**104.** Musai tha: "O faraon, s'ka dyshim, unë jam i dërguar prej Zotit të botëve".

**105. Është dinjitet për mua ta them për Allahun vetëm të vërtetën. Unë u kam ardhur me argumente nga Zoti juaj, lejoi pra beni israilët të vijnë me mua!"**

**106. Ai** *(faraoni)* **tha: "Nëse ke ardhur me ndonjë argument, dhe nëse je ai që thua, na e trego pra atë argument".**

**107. Ai** *(Musai)* **e hodhi shkopin e vet, kur ja, u shfaq gjarpër i vërtetë.**

**108. Dhe e nxori dorën e vet, kur qe, për shikuesit dritë e bardhë.**

**109. Rrethi i parisë nga populli i faraonit tha: "Ky nuk është tjetër pos një magjistar i përsosur".**

**110. Ai dëshiron t'ju nxjerrë prej tokës suaj: "E çka më urdhëroni** *(propozoni ju)*?"

**111. Ata** *(krerët)* **thanë: "Ndale atë dhe vëllain e tij, e dërgo nëpër qytete tubues** *(të magjistarëve)*.

**112. Të sjellin çdo magjistar të dijshëm** *(të aftë)*.

**113. Magjistarët erdhën te faraoni, e thanë: "Ne do të kemi shpërblim, në qoftë se dalim fitues!"**

**114. Ai** *(faraoni)* **tha: Po, dhe ju do të jeni prej të afërmëve të mi".**

**115. Ata** *(magjistarët)* **thanë: "O Musa,** *(zgjidh)* **ose do të hedhësh ti ose ne po hedhim?"**

**116. Ai** *(Musai)* **tha: "Hidhni ju"! E kur hodhën ata** *(shkopinj e litarë)*, **magjepsën sytë e njerëzve, i frikësuan ata dhe sollën një magji të madhe.**

**117. E Ne e frymëzuam Musain** *(duke i thënë)*: **"Hidhe shkopin tënd!" Kur qe, ai gëlltiste atë që kishin magjepsuar.**



**118. Atëherë u dëshmua e vërteta dhe u zhduk ajo që kishin përgatitur.**

**119. Aty u mundën ata** *(magjistarêt dhe faraoni)* **dhe u kthyen të poshtëruar.**

**120. E magjistarët u hodhën** *(u përulën)* **në sexhde.**



**121. Dhe thanë: "Ne i besuam Zotit të gjithësisë,**

**122. Zotit të Musait dhe të Harunit!"**

**123. E faraoni tha: "I besuat atij** *(Musait)* **para se t'ju lejoja unë? Kjo është një dredhi që ju e përgatitët në qytet** *(Misir)* **për t'i dëbuar prej tij banorët e tij** *(kibtët)*, **po më vonë do ta kuptoni** *(çka do t'ju gjejë)*.

**124. Kam për t'ua prerë duartë dhe këmbët tërthorazi, pastaj të gjithë juve do t'ju gozhdoj.**

**125. Ata** *(që besuan)* **thanë: "S'ka dyshim, ne jemi të kthyer te Zoti ynë".**

**126. Ti nuk hakmerresh ndaj nesh vetëm pse besuam në argumentet e Zotit tonë, pasi që na erdhën ata. Zoti ynë, na dhuro durim** *(për dënimin që do të na e bën faraoni)* **dhe na bën të vdesim myslimanë!"***

**127. Të parët nga populli i faraonit thanë: "A do të lejosh Musain dhe popullin e tij të bëjnë përçarje në tokë dhe të braktisin ty dhe zotat e tu?" Ai** *(faraoni)* **tha: "Do t'ua mbysim djemtë e do t'i lëmë të gjalla gratë e tyre për shërbim, ne jemi dominues mbi ta".**

**128. Popullit të vet Musai i tha: "Kërkoni ndihmë prej Allahut dhe kini durim. S'ka dyshim se toka është e Allahut, ia lë në trashëgim atij që do nga robtë e Tij, e ardhmja e lumtur është për të devotshmit.**

**129. Ata** *(populli i Musait)* **thanë: "Ne ishim të shtypur para se të na vije ti, e edhe pasi na erdhe". Ai** *(Musai)* **tha: "Është shpresë se Allahu do ta shkatërrojë armikun tuaj** *(faraonin)*, **e ju do t'ju bëjë ta zëvendësoni në këtë vend, e do t'ju shikojë se si ju vepronі".**

**130.** *(Për madhërinë e Zotit)* **Ne e provuam popullin e faraonit me skamje dhe me pakësim të frutave, në mënyrë që të marrin mësim.**

---

* Prej ajetit 94 - 102 bëhet fjalë për masat ndëshkuese të cilat janë rrjedhojë e mospërfilljes së dispozitave dhe të porosive të Zotit. Sikur njerëzit të ishin besimtarë të sinqertë dhe të ruheshin nga punët e këqia, bereqeti i Zotit do t'u vinte nga qielli e nga toka. Masa ndëshkuese zakonisht vie befas për të pasur ndikim më të madh te njerëzit që të kthehen ata në rrugë të drejtë. Kokëfortësia ndaj dispozitave të Zotit, është një shenjë dëshpëruese, nga e cila kuptohet se të tillët nuk do të gjejnë kurrë rrugën e vërtetë. Ruana Zot!

Kur u paraqit Musai, pejgamberi i dërguar prej Zotit, kërkoi prej faraonit t'ia lirojë beni israilët të shpërngulen prej Egjiptit. Beni israilët në Egjipt ishin prej kohës së Jusufit, ndërsa faraoni që i takonte popullit kipt, i mundonte dhe i torturonte pa masë.

Mrekullia e Musait ishte shkopi, i cili shndërrohej në gjarpër të madh **(bollë)** dhe dora e tij e djathtë e cila shkëlqente me dritë më të fortë se dielli. Gara e zhvilluar mes magjistarëve dhe Musait para publikut, thuhet se ka ngjarë në Aleksandrinë e Egjiptit.



**131. Kur u vinte atyre e mira** *(viti i begatshëm)*, **ata thonin: "Kjo është e** *(mira)* **jona thjesht". E kur i godiste ndonjë e keqe, fatin e zi ia përshkruanin Musait dhe atyre** *(besimtarëve)* **që ishin me të. Veni re, fati i tyre është te Allahu** *(e jo te Musai)*, **por shumica e tyre këtë nuk e dinin.**

**132. Ata thanë: "Me çfarëdo argumenti të na vijshë që me te të na magjepsësh** *(largosh nga feja që kemi)*, **ne nuk do të besojmë ty".**

**133. Atëherë** *(për shkak të mohimit)* **Ne lëshuam kundër tyre: vërshimin, karkalecat, rriqërat** *(insekte dëmtuese)*, **bretkocat dhe gjakun, fakte të qarta njëra pas tjetrës, po ata mbanin kokëfortësi sepse ishin popull mëkatar.**

**134. Pasi që i gjeti belaja** *(me ato masa dënimi)* **ata thanë: „O Musa, lute për ne Zotin tënd me atë meritë që e ke** *(si Pejgamber)*, **nëse na e largon dënimin ne do të pranojmë ty** *(si të dërguar)* **dhe do t'i lejojmë beni israilët bashkë me ty** *(të shkoni ku të doni)*.

**135. E kur e larguam nga ata dënimin** *(me lutjen e Musait)* **për deri në një afat që do të arrinin, ata e thyen besën.**

**136. Atëherë ndërmorëm kundër tyre dhe i fundosëm në det, ngase përgënjeshtruan argumentet Tona dhe nuk qanë kokën për to.**

**137. E atij popullit që ishte i nënshtruar i trashëguam lindje e perëndim të tokës, që Ne e bekuam** *(me të mira)*, **ndërsa për durimin që patën, u plotësua fjala më e mirë** *(premtimi i vërtetë)* **e Zotit ndaj beni israilve; rrënuam atë që bënte faraoni dhe populli i tij, si dhe atë që kishin ndërtuar ata.***

---

* Pasi që u vërtetua se Musai ishte i dërguari i Zotit dhe mrekullitë e tij asgjësuan trillimet e magjistarëve të faraonit, dhe pasi që magjistarët pranuan besimin e drejtë, parisë së popullit të faraonit i hyri frika, andaj e ngacmuan faraonin që të marrë masa të ashpra kundër beni israilve. Faraoni pat thënë se të gjithë meshkujt e tyre do t'i mbyste e gratë do t'i përdorte si shërbetore. Musai i kuptoi qëllimet e ndyra të faraonit andaj e porositi popullin e vet të jetë i qëndrueshëm, se ndihma e Zotit është me ta.

Faraonin dhe popullin e tij e dënoi Zoti me pesë lloj dënimesh, dhe gjithnjë fajin për ato dënime që i përjetonin, ia mveshnin Musait dhe besimtarëve. Më në fund, të lodhur prej skamjes, ata e lutën Musain të lutet te Zoti i madhërishëm që t'ua largojë ato masa dënimi. Zoti ua largoi dënimin, por ata nuk e mbajtën besën dhe për atë shkak i fundosi në det, ndërsa beni israilët trashëguan begatitë e asaj toke.



**138. Beni israilët i kaluam përtej detit, e ata u takuan me një popull që adhuronte do statuja të tyre, dhe thanë: "O Musa, na e bën edhe ne një zot *(statujë)* si zotët që i kanë ata *(ai popull)*". Ai *(Musai)* tha: "Ju jeni popull që nuk dini".**

**139. Vërtet, ai popull *(që po adhuron idhuj)* është i shkatërruar në atë *(adhurim)* dhe ajo që vepruan është e asgjësuar *(s'ka dobi)*.**

**140. Musai tha: "Mos deshët, pos Allahut, të kërkoj për ju zot tjetër, kurse Ai ju vlerësoi mbi njerëzit e tjerë?"**

**141. Përkujtoni *(o beni israil)* kur Ai ju shpëtoi prej popullit të faraonit, që u shtroi më të keqin mundim, ua mbyti djemtë tuaj, ua la të gjalla gratë tuaja. E ju me këto ishit në sprovë të madhe nga Zoti juaj".**

**142. Dhe Ne i caktuam Musait tridhjetë net *(afatin për shpallje)*, e ato i plotësuam edhe me dhjetë dhe kështu u mbush afati për takim me Zotin e tij në katërdhjetë net. Ndërsa Musai vëllait të vet Harunit, i tha: "Më zëvendëso mua te populli im dhe rregullo, e mos shko rrugës së të këqinjve".**

**143. E kur Musai erdhi në kohën që i caktuam dhe i foli Zoti i vet, ai tha: "Zoti im! Më mundëso pamjen tënde e të shikoj!" Ai *(Zoti)* i tha: "Ti nuk ke mundësi të më shohësh, por shiko kodrën, e nëse ajo qëndron në vendin e vet, ti do të më shohësh Mua. Kur u drejtua kah kodra, një pjesë e dritës nga Zoti i tij e bëri atë *(Kodrën)* thërmi, e Musait i ra të fikët. Kur erdhi në vete, tha: "E lartë është madhëria Jote, pendohem te Ti *(për atë që kërkova)*, dhe unë jam i pari i besimtarëve!"**



**144. Ai *(Allahu)* tha: "O Musa, Unë të gradova ty mbi njerëzit me shpalljen Time dhe me të folurit Tim. Merr atë që të dhash dhe bëhu mirënjohës.**

**145. Dhe i përshkruam atij në pllaka çdo gjë *(që i nevojitej)*, si këshillim dhe sqarim për secilin send. "Merri këto me seriozitet dhe urdhëroje popullin tënd që t'i përvetësojnë më të mirat e tyre *(dispozitat me shpërblim më të madh)*. Unë do t'ua tregoj vendbanimin e mëkatarëve.**

**146. Unë do t'i zbraps nga argumentet e Mia ata të cilët pa pasur të drejtë bëjnë kryelartësi në tokë, të cilët edhe nëse shohin çdo argument nuk besojnë, dhe nëse shohin udhën e shpëtimit, nuk e marrin atë rrugë, nëse e shohin rrugën e gabuar atë e marrin rrugë. Këtë *(këtë verbërim të tyre)*, ngase ata i konsideruan të rreme faktet Tona dhe ngase i lanë pas dore ato.**

**147. Ata të cilët i mohuan argumentet Tona dhe takimin në ditën e botës së ardhshme, ata asgjësuan veprat e tyre. A shpërblehen ata *(me thevab ose me dënim)* pos sipas asaj si kanë vepruar.**

**148. Populli i Musait, pas tij *(kur ai shkoi në kodrën Tur për pranimin e shpalljes)* e mbaroi nga stolitë e tyre një figurë viçi që kishte britmë *(Pallte)*. A nuk e shihnin ata se ai nuk ju fliste as nuk i udhëzonte në ndonjë rrugë të drejtë. E morën atë *(e adhuruan si idhull viçin)*, e ishin të padrejtë ndaj vetes së tyre.**

**149. E kur në duart e tyre u thye *(ajo vepër e shëmtuar u penduan)* dhe e kuptuan se me të vërtetë kanë gabuar thanë: "Nëse nuk na mëshiron Zoti ynë dhe nuk na e falë gabimin, ne pa dyshim do të jemi nga më të dëshpruarit.***

---

* Pasi që Zoti i shpëtoi beni israilët prej torturave të faraonit, ua mundësoi kalimin përtej detit, ata hasën një popull që adhuronte statuja - idhuj, e duke mos ditur për pasojat e një adhurimi të tillë, menduan se do të ishte mirë që edhe ata ta kenë ndonjë idhull përmes të cilit do t'i luteshin Zotit. Musai që ishte sikurse edhe pejgamberët e tjerë kundër idhujtarisë, i qortoi ashpër.

Musai i kishte premtuar popullit të vet, duke qenë ende në Egjipt, se nëse Allahu e shkatërron faraonin, do t'u sillte një libër prej Zotit, sipas të cilit do të orientoheshin. Kur u shkatërrua faraoni, Musai e luti Zotin për atë libër. Ai i tha të përgatitet tridhjetë ditë *(të agjërojë)* e ia shtoi edhe dhjetë, ashtu që pas katërdhjetë ditësh Musai shkoi në vendin e caktuar për të pranuar shpalljen.



**150. E kur u kthye Musai shumë i hidhëruar te populli i vet, tha: "Sa keq më paskeni zëvendësuar pas shkuarjes sime! A e ngutët *(pritjen)* urdhërin e Zotit tuaj? I hodhi pllakat dhe e zuri për *(flokë)* koke vëllain e vet duke e tërhequr kah vetja". Ai *(vëllai Harun)* tha: "O bir i nënës sime, populli më mundi dhe gati më mbyti, mos më konsidero mua me njerëzit mizorë".**

**151. *(Musai)* Tha: "Zoti im, më falë mua dhe e falë vëllain tim dhe na dhuro mëshirën Tënde, se Ti je mëshirues i mëshiruesve.**

**152. Nuk ka dyshim se ata që adhuruan viçin ka për t'i përfshirë përbuzja nga Zoti i tyre dhe nënçmimi në jetën e dynjasë. Kështu, i shpërblejmë *(me dënim)* trilluesit e rrenës.**

**153. E ata që bënë vepra të këqia e pastaj u penduan pas atyre, dhe besuan sinqerisht, Zoti yt ua falë gabimet dhe është mëshirues pas tij *(pas pendimit të tyre)*.**

**154. E kur iu ndalë hidhërimi Musait, ai mori pllakat *(që pat hedhur)*, e në tekstin e tyre ishin *(shënuar)* udhëzime e mëshirë për ata që kanë frikë ndaj Zotit të tyre.**

**155. Musai zgjodhi nga populli i vet shtatëdhjetë veta për kohën që Ne i caktuam takimin. E pasi që i kapi ata dridhja *(e tokës)*, ai tha: "Zoti im!, sikur të kishe dashur Ti, i kishe zhdukur më parë ata dhe mua. A po na zhduk për atë që bënë të marrët nga ne? Kjo është vetëm sprovë e Jotja, që me të e bën të humbur atë që do, dhe e vë në rrugë të drejtë atë që do. Ti je mbrojtësi ynë, pra falna e mëshirona, se Ti je më i miri që falë *(gabimet)*.**

---

Kur i foli Zoti Musait pa kurrfarë ndërmjetësimi, Musai u kënaq, e kur e rrëmbeu dashuria për ta parë drejtpërsëdrejti Zotin, u mashtrua dhe e kërkoi atë. Zoti i tha se konstrukti i përbërjes së njeriut në këtë botë, s'ka fuqi ta përjetojë shikimin ndaj Madhërisë së Tij, mandej i tha: Unë po paraqitem me një pjesë të dritës Sime, një qenieje më të fuqishme se ti - kodrës, e nëse ajo përjeton dritën Time, edhe ti do të më shohësh. Kur Zoti lëshoi një pjesë të vogël të dritës së Vet ndaj kodrës, ajo u copëtua dhe u rrafshua e Musait i ra të fikët. Kur erdhi në vete kërkoi falje prej Zotit për kërkesën e pakuptimtë. Zotin do ta shohin besimtarët në xhennet.

Derisa Musai ishte në Mikat duke pranuar shpalljen, Tevratin, një farë Samirij e konstruktoi nga ari dhe argjendi një figurë si viç dhe popullit i dukej se po pallte si viçi dhe fillun ta adhurojnë atë. Kur e kuptuan gabimin e bërë, kërkuan falje prej Zotit.



**156. Dhe cakto për ne** *(jetë)* **të mirë në dynja dhe të mirë në botën tjetër, pse vërtet jemi kthyer kah Ti. Ai** *(Zoti)* **tha: "Dënimi im është ai me të cilin e godas cilin dua, e mëshira Ime ka përfshirë secilin send. Atë** *(Mëshirën)* **do ta caktoj për ata të cilët ruhen** *(mëkateve)***, e japin zeqatin dhe për ata që argumentet tona i besojnë.**

**157. Që pranojnë të dërguarin** *(Muhammedin)***, Pejgamberin arab,** *(që nuk shkruan as nuk lexon)***, të cilin e gjejnë të cilësuar** *(të përshkruar me virtytet e tij)***, te ata në Tevrat dhe në Inxhil, e që i urdhëron ata për çdo të mirë dhe i ndalon nga çdo e keqe, u lejon ushqimet e këndshme dhe u ndalon ato të pakëndëshmet, dhe heq nga ata barrën e rëndë të tyre dhe prangat që ishin mbi ta. Pra, ata të cilët e besojnë atë, e ndërojnë dhe e ndihmojnë, veprojnë me dritën që iu zbrit me të, të tillët janë të shpëtuarit.**

**158. Thuaj** *(Muhammed)***: "O ju njerëz! Unë jam i dërguari i Allahut te të gjithë ju. Allahut që vetëm i Tij është sundimi i qiejve e i tokës, s'ka të adhuruar tjetër pos Tij; Ai jep jetë dhe Ai jep vdekje, pra besoni Allahun dhe të dërguarin e Tij, pejgamberin e pashkolluar, që beson Allahun dhe shpalljet e Tij, ndiqnie rrugën e tij që ta gjeni të vërtetën.***

**159. Edhe prej popullit të Musait qe një grup që udhëzoi drejt dhe iu përmbajt asaj** *(drejtësisë)***.**

---

* Kur u kthye Musai prej Mikatit e gjeti popullin e vet që e kishin rrethuar viçin dhe e adhuronin. I hidhëruar pa masë, i hodhi pllakat, e të vëllain e vet Harunin e kapi për flokë dhe e shkundi pse kishte lejuar një gjë të tillë, mirëpo pasi e kuptoi se Haruni nuk kishte kurrfarë faji, Musai u pendua dhe kërkoi falje prej Zotit.

Musai zgjodhi shtatëdhjetë burra të cilët nuk kishin adhuruar viçin, dhe së bashku me ta shkoi në vendin e caktuar prej Zotit, e për t'i kërkuar falje për adhurimin e bërë ndaj viçit. Mirëpo, edhe ata gabuan, kërkuan ta shohin Zotin, andaj i kapi dënimi i përmendur.

Kur'ani e përmend shumë shpesh mëshirën e Zotit e cila përfshin të gjithë ata që edhe pas gabimit të tyre do t'i përfshijë nëse pendohen. Pra, edhe beni israilët që adhuruan viçin, por me kusht që të besojnë edhe Pejgamberin e fundit, Muhammedin. Fjala "ummij" si atribut i Muhammedit, jep për të kuptuar se ai i takonte një populli të pashkolluar, arabëve etnikisht të pastër. Muhammedi ishte Pejgamber i dërguar për të gjithë njerëzit dhe për të gjitha kohët e kësaj jete.



سُورَةُ الأَعْرَافِ — الجُزْءُ التَّاسِعُ

وَقَطَّعْنَٰهُمُ ٱثْنَتَىْ عَشْرَةَ أَسْبَاطًا أُمَمًا ۚ وَأَوْحَيْنَآ إِلَىٰ مُوسَىٰٓ
إِذِ ٱسْتَسْقَىٰهُ قَوْمُهُۥٓ أَنِ ٱضْرِب بِّعَصَاكَ ٱلْحَجَرَ ۖ
فَٱنۢبَجَسَتْ مِنْهُ ٱثْنَتَا عَشْرَةَ عَيْنًا ۖ قَدْ عَلِمَ كُلُّ أُنَاسٍ
مَّشْرَبَهُمْ ۚ وَظَلَّلْنَا عَلَيْهِمُ ٱلْغَمَٰمَ وَأَنزَلْنَا عَلَيْهِمُ ٱلْمَنَّ
وَٱلسَّلْوَىٰ ۖ كُلُوا۟ مِن طَيِّبَٰتِ مَا رَزَقْنَٰكُمْ ۚ وَمَا
ظَلَمُونَا وَلَٰكِن كَانُوٓا۟ أَنفُسَهُمْ يَظْلِمُونَ ١٦٠ وَإِذْ
قِيلَ لَهُمُ ٱسْكُنُوا۟ هَٰذِهِ ٱلْقَرْيَةَ وَكُلُوا۟ مِنْهَا حَيْثُ
شِئْتُمْ وَقُولُوا۟ حِطَّةٌ وَٱدْخُلُوا۟ ٱلْبَابَ سُجَّدًا نَّغْفِرْ
لَكُمْ خَطِيٓـَٔـٰتِكُمْ ۚ سَنَزِيدُ ٱلْمُحْسِنِينَ ١٦١
فَبَدَّلَ ٱلَّذِينَ ظَلَمُوا۟ مِنْهُمْ قَوْلًا غَيْرَ ٱلَّذِى قِيلَ لَهُمْ
فَأَرْسَلْنَا عَلَيْهِمْ رِجْزًا مِّنَ ٱلسَّمَآءِ بِمَا كَانُوا۟
يَظْلِمُونَ ١٦٢ وَسْـَٔلْهُمْ عَنِ ٱلْقَرْيَةِ ٱلَّتِى كَانَتْ
حَاضِرَةَ ٱلْبَحْرِ إِذْ يَعْدُونَ فِى ٱلسَّبْتِ إِذْ تَأْتِيهِمْ
حِيتَانُهُمْ يَوْمَ سَبْتِهِمْ شُرَّعًا وَيَوْمَ لَا يَسْبِتُونَ ۙ
لَا تَأْتِيهِمْ ۚ كَذَٰلِكَ نَبْلُوهُم بِمَا كَانُوا۟ يَفْسُقُونَ ١٦٣

١٧١

**160. Ne i ndamë ata** *(popullin e Musait)* **në dymbëdhjetë grupe fisesh, e kur Musait i kërkoi ujë populli i vet, Ne e udhëzuam** *(duke i thënë)*: **"Bjeri me shkopin tënd gurit"** *(ai i ra)* **dhe prej tij** *(gurit)* **gufuan dymbëdhjetë kroje, ashtu që secili grup e dinte kroin e vet. Ne bëmë që retë t'u bëjnë hije atyre dhe u sollëm rrëshirë dhe shkurtëza** *(dhe u thamë)*: **"Hani nga të mirat me të cilat ju dhuruam!"** *(e pse ishin përbuzës)*. **Ata nuk na dëmtuan Ne, por e dëmtuan vetveten e tyre** *(ngase u dënuan)*.

**161.** *(përkujto edhe këtë)* **Kur atyre iu tha: "Banoni në këtë fshat** *(vendbanim)* **dhe hani nga** *(frutat e tij)* **kah të doni e thuani: "Falje" dhe në derë hyni të përulur, se Ne do t'u falim mëkatet tuaja dhe do t'ua shtojmë edhe më punëmirëve!"**

**162. E ata prej tyre që ishin mizorë ndryshuan fjalë tjetër nga ajo që iu kishte thënë, atëherë Ne zbritëm kundër tyre një dënim nga qielli për shkak se ishin zullumqarë.**

**163. Dhe pyeti ti** *(Muhammed)* **për fshatin që ishte në breg të detit e ata e shkelën rendin e të shtunës** *(që e kishin të ndaluar gjuajtjen e peshqve)*, **kur në të shtunën e tyre peshqit u vinin sheshazi mbi ujë, e në ditën që nuk festonin të shtunën nuk u vinin. Ja, kështu i sprovuam ata ngase ishin mëkatarë.**



**164. Dhe kur një grup prej tyre thanë: "Përse këshilloni një popull që Allahu do ta shkatërrojë ose dënojë me një dënim të ashpër?" Thanë *(këshilluesit)*: "Arsyetim para Zotit tuaj dhe me shpresë që t'u largohen gabimeve".**

**165. E kur braktisën atë për të cilën ishin këshilluar, Ne i shpëtuam ata që pengonin nga të këqiat, ndërsa ata që kundërshtuan i kapëm me një dënim të fortë, ngase ishin të shfrenuar.**

**166. E kur ata tejkaluan me arogancë të hapët, nga ajo që ishin të ndaluar, Ne i shndërruam në majmunë të përbuzur.**

**167. Përkujto *(o i dërguar)* kur Zoti Yt shpalli qartas se mbi ta do të vë, deri në ditën e kijametit, sundimin e ndonjë që ka për t'ua shijuar atyre mundimin më të shëmtuar. Vërtet Zoti Yt ndërmerr shpejt dënimin, Ai edhe falë e mëshiron shumë.**

**168. Ne i shpërndamë ata në grupe nëpër tokë; prej tyre ka të mirë, por edhe, jo të tillë. Ne i provuam me të mira e me të këqia, në mënyrë që të tërhiqen nga e keqja.**

**169. E pas tyre erdhi brezi që trashëgoi librin. Këta merrnin mjete të pavlerë të kësaj bote *(lakmues që nuk dallonin të mirën a të keqen)* e thonin: "Do të na bëhet falje", ndërsa, po t'u vijë atyre diç si ajo, e merrnin atë përsëri. A nuk është marrë prej tyre zotimi në librin *(Tevratin)* se nuk do të thonë ndaj Allahut tjetër pos të vërtetës dhe ata e dinin mirë se ç'ka në të *(libër)*. Po, a nuk po kuptoni se bota tjetër është më e mirë *(se ajo çka merrnit ju)* për ata që ruhen.**

**170. Po atyre që i përmbahen librit dhe e falin namazin, Ne nuk u humbim shpërblimin të të mirëve.***

---

* Zoti xh. sh. i tregon Muhammedit për të kaluarën e jehudive, për të mos u brengosur për kokëfortësinë e tyre ndaj tij dhe ndaj Kur'anit. I tregon se si i ndau në dymbëdhjetë grupe të udhëhequra prej një prijësi, e për t'ia lehtësuar punën Musait, se si i furnizoi me ujë, u solli re që u bënin hije, i ushqeu me kompot e mish shkurtëzash. Të gjitha këto kur ishin të humbur në shkretëtirë. Edhe pas të gjithë atyre të mirave, ata nuk respektuan urdhërin e Zotit, andaj i dënoi me dënime të llojllojshme, por më në fund e për shkak të kryeneqësisë së tyre, Zoti vendosi të ushtrojë kundër tyre dënim të përjetshëm përmes popujve të tjerë, të cilët do t'i nënshtrojnë e nënçmojnë deri në kijamet.



**171. Përkujto kur ngritëm kodrën mbi ta si re, e ata menduan se ajo do të bie mbi ta. *(Ne u thamë)*: Merrni këtë që u dhamë me kujdes dhe përkujtoni ç'keni në të, e të ndaleni nga ajo që është e ndaluar.**

**172. Përkujto kur Zoti Yt nxori nga shpina e bijve të Ademit pasardhësit e tyre dhe i bëri dëshmues të vetes së tyre *(duke u thënë)*: "A nuk jam Zoti juaj?" Ata thanë: "Po, dëshmuam!" Të mos thoni në ditën e kijametit: "Ne nga ky *(dëshmim)* ishim të panjohur.**

**173. Ose të mos thoni: "Prindërit tanë më parë ishin idhujtarë, e ne ishim pasardhës të tyre. A do të na shkatërrosh ne për atë që bënë ata asgjësues të së vërtetës?"**

**174. Po kështu u sqarojmë argumentet, që ata të kthehen nga e gabuarja në të vërtetën.**

**175. Dhe lexoju atyre tregimin e atij që i patëm dhënë dituritë Tona, ndërsa ai u zhvesh prej tyre dhe atëherë atë e shoqëroi shejtani dhe kështu ai u bë prej të humburëve.**

**176. E sikur të donim Ne, do ta ngrisnim lartë me atë *(dituri)*, por ai nuk iu largua tokës *(dynjasë)* dhe shkoi pas epshit të vet. Shembulli i tij është si ai i qenit, të cilin nëse e përzë ai e nxjerr gjuhën, po edhe nëse nuk e përzë, ai sërish e nxjerr gjuhën. Ky është shembulli i atyre që i konsideruan të rreme argumentet Tona. Ti rrëfe tregimet *(ymetit tënd)* në mënyrë që ata të mendojnë.**

**177. Shembull i keq është populli, që përgënjeshtroi faktet Tona dhe e dëmtoi vetveten.**

**178. Atë që Allahu e udhëzon, ai është në rrugë të drejtë, e atë që e humb, ata janë të dëshpruarit.**



**179. Ne krijuam shumë nga xhinët e njerëzit për xhehenem. Ata kanë zemra që me to nuk kuptojnë, ata kanë sy që me ta nuk shohin dhe ata kanë veshë që me ta nuk dëgjojnë. Ata janë si kafshët, bile edhe më të humbur, të tillë janë ata të marrët.**

**180. Allahu ka emrat më të mirë, andaj Atë thirrnie me ata e hiquni nga ata që bëjnë shtrembërime me emrat e Tij. Ata kanë për t'u shpërblyer** ***(me dënim)*** **për veprimet e tyre.**

**181. E ndër ata që krijuam Ne, ka njerëz që udhëzojnë në të drejtën e edhe veprojnë me të.**

**182. Ndërsa ata që i konsideruan të rreme argumentet Tona, Ne do t'i shpiejmë në humbje në mënyrë graduale kah nuk e kuptojnë ata.**

**183. Mirëpo, atyre u jap afat, se kapja** ***(dënimi)*** **Ime është e fortë.**

**184. A nuk menduan ata se ai bashkëkohaniku i tyre** ***(Muhammedi)*** **nuk ka farë çmendurie, ai është vetëm qortues i hapët.**

**185. A nuk vështruan ata me vëmendje pushtetin e madh në qiej e në tokë dhe në çka krijoi Allahu prej sendeve, e edhe në atë se ndoshta u është afruar afati i tyre i vdekjes. Atëherë, cilës bisedë pos kësaj** ***(Kur'anit)*** **do t'i besojnë?**

**186. Për atë që Allahu e la në humbje, s'do të ketë udhëzues, dhe ata do t'i lë të bredhin në vrazhdësinë e tyre.***

**187. Të pyesin ty** ***(Muhammed)*** **për çastin** ***(katastrofën e përgjithshme)*** **se kur do të ndodhë ai. Thuaj: "Atë e di vetëm Zoti im, kohën e tij nuk mund ta zbulojë kush pos Tij** ***(e sjell kijametin pa e hetuar asnjë nga krijesat.)*** **Çështja e tij** ***(se kur do të ndodhë)*** **është preokupim i rëndë** ***(për krijesat)*** **në qiej e në tokë. Ai** ***(katastrofa)*** **nuk ju vjen ndryshe, vetëm befas. Të pyesin ty sikur ti di për të. Thuaj: "Për të di vetëm Allahu, por shumica e njerëzve nuk e dinë** ***(pse është e fshehtë)*****".**

---

* Për marrjen e dëshmisë së besimit në Zotin xh.sh., ka mendime të ndryshme. Disa janë të mendimit se nga palca e kurrizit të Ademit, Zoti nxori të gjithë pasardhësit e tij që ishin si grimca atomi dhe mori prej tyre zotimin e besimit. Të tjerët janë të mendimit se i përgatiti me të menduar e të kuptuar, ua parashtroi faktet mbi atë se Ai është i vetmi krijues, e kjo do të thotë sikur t'ua kishte prezentuar Veten dhe sikur ata të kishin vërtetuar. Të mendimit të parë janë thuajse të gjithë muhadithinët - tradicionalistët, nga se ekzsitojnë shumë hadithe që vërtetojnë për të. Më së miri është që çështja t'i lihet Zotit.

Rrëfimi rreth atij dijetarit që u largua nga e vërteta u dha pas epsheve e dëshirave të kësaj bote, shembulli i krahasimit për të me qenin, është vërejtja më e ashpër për ulemanë që jepen pas dynjasë dhe dëshirave të epshit.



188. Thuaj: 'Unë nuk kam në dorë për veten time as ndonjë dobi, as ndonjë dëm, pos çka do Allahu. Sikur ta dija të fshehtën, do të shumoja për vete të dobishmet, e nuk do të më prekte gjë e keqe. Unë nuk jam tjetër vetëm se qortues dhe përgëzues për njerëzit që besojnë.

189. Ai *(Allahu)* është Ai që ju krijoi prej një vete, e prej saj, krijoi palën e saj për t'u qetësuar pranë saj, kur e mbuloi ai *(mashkulli)* atë *(gruan)*, ajo u ngarkua me një barrë të lehtë dhe ashtu vazhdoi me të, e kur u bë e rëndë, ata të dy lutën Allahun, Zotin e tyre: "Nëse na jep një *(fëmijë)* të mirë *(pa të meta)*, ne do të jemi falënderues ndaj Teje".

190. Pasi që atyre të dyve ju dha *(fëmijë)* të mirë, ata *(fëmijë pasardhës)* i përshkruan shokë në atë që iu dha. I pastër është Allahu nga ajo që ia përshkruajnë.

191. A i përshkruajnë shok atë çka nuk mund të krijojë asnjë send, e ata *(idhujt)* vetë janë të krijuar.

192. Ata *(idhujt)* nuk mund t'ju sjellin atyre ndonjë ndihmë e as veten e tyre ta ndihmojnë.

193. Dhe, edhe nëse i thirrni për t'i udhëzuar, ata nuk ju përgjigjen, për ju është njëjtë, i thirrët ata ose heshtët.

194. S'ka dyshim se ata që po i adhuroni ju pos Allahut, janë të krijuar sikur ju *(njerëzit janë më të përsosur)*. Thirrni pra ata, e le t'ju përgjigjen juve nëse thuani të vërtetën.

195. A kanë ata *(idhujt)* këmbë të ecin me to, a kanë duar të rrëmbejnë me to, a kanë sy të shohin me ta, a kanë veshë të dëgjojnë me ta? Thuaj: "Thirrni shokët *(zotat)* tuaj e thurrni kurtha për mua e mos pritni".

---

Njerëzit që nuk e angazhojnë aftësinë e tyre mendore e shpirtërore për të gjetur të vërtetën, si duket janë të gatuar për xhehenem.

Emrat e Allahut janë më të mirët, andaj Allahun duhet thirrur me emrat e Tij, që thuhet se janë të shumtë dhe duhet përkujtuar domethënien e tyre kur përmenden. Kur'ani përmend se Zoti ka emra të mirë në katër vende: në këtë, në kaptinën Isra, në Taha dhe në El Hashru.

Po edhe pse pati dhe ka njerëz që e shtrembërojnë të vërtetën, Kur'ani jep shenjë e gjithnjë do të ketë njerëz që e thonë e veprojnë më të vërtetën. Pejgamberi paska thënë: "Një grup nga ymmeti im do të jetë vazhdimisht në të vërtetën, nuk mund t'i luhasin ata nga e vërteta, as kundërshtarët, as nënçmuesit, ashtu të vendosur do ta presin kijametin". *(Sahihajn)*.

**196. Mbrojtësi i im është Allahu që zbriti librin. Ai kujdeset për të mirët.**

**197. E ata që ju i lutni pos Tij, ata nuk kanë mundësi për ndihmë ndaj jush e as veten ta ndihmojnë.**

**198. Dhe nëse i thirrni për udhëzim, nuk dëgjojnë, e të duken se po të shikojnë ty, po ata nuk shohin.***

**199. Ti *(Muhammed)* merre të lehtën, urdhëro për mirë dhe hiqu prej të padijshmëve.**

**200. E nëse të godet shejtani me ndonjë vesvese, ti kërko strehim te Allahu, sepse vërtet Ai dëgjon e di.**

**201. Vërtet, ata që janë të ruajtur, kur i prek ndonjë iluzion nga djalli, ata përkujtojnë *(Allahun)*, dhe atëherë shohin *(të vërtetën)*.**

**202. E vëllezërit e tyre *(jo të ruajturit)* i përkrahin *(shejtanët)* për në humbje dhe nuk u ndahen.**

**203. Dhe, kur ti nuk u sjell atyre ndonjë mrekulli *(që e kërkojnë)* thonë: "Përse ti nuk e trillove vetë?" Thuaj: "Unë *(nuk trilloj)* i përmbahem vetëm asaj që më shpallet nga Zoti im, ky *(Kur'ani)* është argument *(me të cilin ndriçohen zemrat)* nga Zoti juaj, është udhërrëfyes dhe mëshirë për popullin që beson.**

**204. Kur lexohet Kur'ani, ju dëgjonie atë *(me vëmendje)* dhe heshtni, në mënyrë që të fitoni mëshirë.**

**205. Ti përmende Zotin tënd në vete *(heshtas)*, me respekt e me dro, jo me shprehje të larta, *(përmende)* në mëngjes e në mbrëmje dhe mos u bërë prej atyre që nuk kanë kujdes.**



**206. S'ka dyshim se ata që janë pranë *(afër)* Zotit tënd *(melekët)* nuk tërhiqen nga adhurimi ndaj Tij nga mendjemadhësia, Atë e madhërojnë dhe vetëm Atij i bëjnë sexhde.****

* Çështja e përfundimit të jetës së kësaj ekzistence, është enigmë për të gjitha krijesat, duke përfshirë edhe pejgamberët e edhe melaiket. Ai do të vijë befas, andaj çdo parashikim është vetëm supozim.

Pejgamberi, me urdhërin e Zotit e shpreh qartë aftësinë e njeriut për sendet e fshehta, pra është çudi se si disa njerëz ende mashtrohen e shpresojnë se fati i tyre është në dorë të ndonjë tjetri pos Zotit.

Në kaptinën **En Nisaë** është theksuar krijimi i Ademit, i shoqës së tij dhe i pasardhësve. Këtu përmendet se si në ditët e para të shtatzënësisë barra është aq e lehtë sa nuk hetohet, por gradualisht rëndohet dhe atëherë prindërit fillojnë të interesohen për pasardhësin e tyre, e veçanërisht për shëndetin e tij pa të meta. E udhës është që njerëzit të falënderojnë Allahun për dhuratën e tillë. Mirëpo, shumë njerëz e harrojnë të mirën dhe nuk respektojnë udhëzimet e Krijuesit të tyre, e madje edhe i falënderohen dikujt tjetër.

Disa mufesirinë shkuan kah ajo se me burr e grua në këtë ajet është fjala për Ademin e Havën, madje sollën edhe disa hadithe, por jo aq të besueshme. Si duket më i drejtë është mendimi se këtu është fjala për çdo bashkëshortësi, prej Ademit e deri në kijamet, ngase në fund të ajetit thuhet: "I lartë është Allahu nga ajo që i shoqërojnë", e shoqërojnë është shumës, që do të thotë se nuk është fjala për dyjësi të posaçme, por për të gjitha dyjësitë bashkëshortore ***(çiftet bashkëshortore)***.

** I porositur prej Zotit, Pejgamberi gjithnjë ka shkuar kah lehtësimi, e shokëve ju thoshte:

lehtësoni, mos shtrëngoni, afroni, mos largoni.

Nëse njeriut i lajmërohet ndonjë shqetësim, ai duhet të kërkojë përkrahjen e Zotit, duhet thënë: E udhu bil lahi mineshshejtanirr rraxhimë", e me këtë largohet vesvesja.

Kur lexohet Kur'ani duhet dëgjuar dhe vështruar përmbajtjen e tij, pse vetë tingulli i fjalëve të Zotit është shërues shpirtëror, e besa, edhe shërues i sëmundjeve të nervave te njerëzit, sipas zbulimeve më të reja, të cilat po vërtetojnë fjalën e Zotit: ve nunezzilu minel Kur'ani ma huve shifaun ve rahmetun lil mumininë...".

Zotin duhet përmendur e përkujtuar me lutje, me lexim Kur'ani, me shprehje të emrave të Tij etj., por të gjitha këto me një maturi, me një përvujtëri, e jo me zë shumë të lartë, ngase britma largon vëmendjen nga vështrimi i duhur ndaj Madhërisë.

Sexhdeja ndaj Zotit është adhurimi më i lavdishëm. Këtë e bëjnë për Zotin edhe melekët më të lartë dhe më afër Zotit. Sexhdeja pra, është shprehje e devotshmërisë së njeriut ndaj Zotit në një nivel më të lartë , atëherë përveç mëkatit të pa masë , është turpësi dhe primitivizëm i përçudët që njeriu të përulet në sexhde për një njeri tjetër.

Me ndihmën e Allahut përfundoi përkthimi i domethënies së kaptinës EL A'RAFË - Falënderuar qoftë Zoti.

# SURETU EL ENFALË
## KAPTINA 8

*E zbritur në Medine pas sures Bekare, ajete: 75*

*Si shkak i zbritjes së kësaj sureje, sipas shpjegimit të Ibni Abasit, ishte çështja e mënyrës së ndarjes së mallit presë, të cilën e fituan myslimanët në luftën e Bedrit. Andaj, përveç tjerash, në këtë kaptinë bëhet fjalë për principin sipas të cilit duhet ndarë malli i fituar në luftë.*

*Lufta në Bedër ndodhi në muajin e Ramazanit në vitin e dytë të Hixhres. Disa pjesë të kësaj kaptine zbritën gjatë rrjedhës së luftës e disa më vonë. Nga arsyeja se kjo kaptinë ka tematikë kryesore ngjarjen rreth luftës së Bedrit, disa sahabë e quajtën **"Suretul Bedri" - Kaptina e Bedrit.***

*Kjo luftë shënoi momentin më të rëndësishëm në historinë e myslimanëve, ngase për herë të parë ballafaqohet e vërteta me të pavërtetën, besimtarët e drejtë me idhujtarët dhe njëkohësisht mposhtet e zmbrapset fuqia e mizorëve mekas. Largohet dhuna dhe të dobëtit si gra, fëmijë e pleq, të cilët për shkak të paaftësisë së tyre ishin të detyruar të mbesin në mesin e armikut, në mesin e mushrikëve mekas, gjejnë shpëtimin dhe gjejnë mundësinë t'u bashkohen vëllezërve të tyre në Medinën e ndritshme.*

*Edhe pse myslimanët ishin pak në numër dhe jo të përgatitur sa duhej për luftë, ndihma nga i madhi Zot bëri që të ngritet lartë morali i tyre luftarak dhe të fitohet lufta, të shkatërrohet në themel armiku dhe t'u mundësohet rrezeve të dritës islame të vërshojnë pa pengesë deri te dashamirët e saj.*

*Natyrisht, në këtë kaptinë flitet edhe për heroizmin e besimtarëve myslimanë, të cilët ia dolën ta shpartallojnë fuqinë e armikut, duke likuiduar krerët e tij, si Ebu Xhehlin etj., por u tërhiqet vërejtja edhe për të metat e disave prej tyre. Përmendet edhe ndihma e engjëjve, të cilët si duket, kishin për detyrë të trimërojnë besimtarët, e në anën tjetër të mbjellin frikë ne zemrat e idhujtarëve, në mënyrë që ta ndiejnë veten të dobët dhe të marrin ikën.*

*Në ajetet e fundit të kësaj kaptine bëhet fjalë rreth lidhmërisë dhe kujdesit, të cilin duhet ta kenë gjithnjë parasysh myslimanët për njëri tjetrin, sepse edhe armiku i tyre, pa marrë parasysh se cilit grup i takon, është i lidhur ngusht mes vete për t'i luftuar besimtarët myslimanë.*

*Quhet: **"Suretul Enfalë"** - kaptina e presë së luftës.*



## SURETU EL ENFALË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Të pyesin ty *(Muhammed)* për plaçkën *(e fituar në luftë)*, thuaju: "Plaçka, *(mënyra e ndarjes së saj)* është çështje që i takon Allahut dhe të dërguarit, prandaj kini frikë Allahun, përmirësoni gjendjen e unitetit tuaj dhe nëse jeni besimtarë, respektone Allahun dhe të dërguarin e Tij.**

**2. E, besimtarë të vërtetë janë vetëm ata, të të cilëve kur përmendet Allahu u rrënqethen zemrat e tyre, të cilëve kur u lexohen ajetet e Tij u shtohet besimi, dhe që janë të mbështetur vetëm te Zoti i tyre.**

**3. Dhe, të cilët falin *(rregullisht)* namazin dhe nga ajo, me çka Ne i furnizuam, ata japin.**

**4. Të tillët janë besimtarë të vërtetë dhe për këtë kanë vende të larta te Zoti i tyre, kanë fajle dhe kanë furnizim në mënyrë të ndershme.**

**5. *(Mospajtimi i tyre për plaçkë është)* Ashtu si ai kur të nxori Zoti yt nga shtëpia jote për të vërtetën, e një grup nga besimtarët nuk ishte i kënaqur.**

**6. Bëjnë polemikë me ty për të vërtetën pasi që e kishin të qartë *(se ti vepron me lejen e Zotit)* sikur me qenë se shtyheshin në vdekje të sigurt.**

**7. Përkujtoni kur Allahu ju premtoi njërën prej dy grupeve se është juaja, e ju dëshironit t'ju takojë ai *(grup)* i paarmatosur, ndërsa Allahu dëshiroi që me premtimet e Tij ta vendosë të vërtetën, e të zhdukë në themel mbeturinën e mohuesve.**

**8. Ta forcojë të vërtetën e ta çrrënjosë të kotën, edhe pse këtë e urrejnë kriminelët.***

* Thuhet se një karvan i madh dhe i pasur i tregtisë së kurejshitëve kthehej prej Shamit - Sirisë. Me urdhërin e Zotit vjen Xhibrili dhe i thotë Muhammedit se Allahu ju premtoj: devet me tregti ose fitore kundër kurejshitëve. Pejgamberi konsultohet me shokët e ata e dëshiruan grupin e deveve. Mirëpo, Ebu Sufjani, udhëheqës i tregtisë e shmang rrugën dhe i lajmëron mekasit për rrezikun që u kanoset prej myslimanëve dhe i thërret në ndihmë. Ebu Xhehli në krye gati të njëmijë idhujtarëve, me të shpejtë arrin në Bedër. Pejgamberi i njofton shokët se karvani i tregtisë ka ikur bregut të detit, ndërsa Ebu Xhehli ka ardhur në Bedër. Disa shokë i thonë - O i dërguar i Zotit, ne kemi dalë për devet, jo të përgatitur sa duhet për luftë, e hiqu luftës dhe armikut. Pejgamberit i vjen rëndë. Ngritet Sad ibni Ubade e thotë: vazhdo o i dërguar si ta marrë mendja, ne jemi me ty. Pas tij ngritet Sad ibni Muadhie e thotë: Pasha Atë, që të dërgoi ty me të vërtetën! Nëse ti hidhesh në det, edhe ne do të hidhemi së bashku me ty, prandaj vazhdo në saje të Zotit! Ky qëndrim i këtyre dy sahabëve autoritativë medinas e gëzoi pa masë Pejgamberin.

Edhe rreth ndarjes së plaçkës së fituar pati kundërthënie, andaj Zoti xh. sh. i thotë Muhammedit që t'i udhëzojë myslimanët se çfarë virtytesh duhet të posedojnë për të qenë besimtarë të sinqertë.



**9. Përkujtoni kur kërkuat ndihmë prej Zotit tuaj, e Ai ju është përgjigjur: "Unë do t'ju ndihmoj me njëmijë engjëj që vijnë një pas një *(grup pas grupi)*.**

**10. Allahu nuk e bëri atë *(ndihmën)* për tjetër, vetëm që t'ju gëzojë *(t'u japë myzhde)* dhe për t'i forcuar *(qetësuar)* me të zemrat tuaja, pse ndihma në realitet është vetëm prej Allahut. Allahu është mbizotërues dhe i urtë.**

**11. Dhe kur Ai ju kaploi me një kotje *(gjumë)* që ishte siguri për ju nga ana e Tij, ju lëshoi shi nga qielli për t'ju pastruar me të, largoi prej jush të shtimet e shejtanit, e që të fuqizojë bindjen në zemrat tuaja dhe që t'ju përforcojë me të *(me shi)* këmbët tuaja.**

**12. Edhe kur Zoti yt u kumtoi engjëjve se : "Unë jam me ju, pra, inkurajoni ata që besuan! Unë do të hedh frikë në zemrat e atyre që nuk besuan, e ju goditni në qafë e lartë, mëshonju atyre në çdo gjymtyrë *(gishtërinj)*.**

**13. Këtë *(ndëshkim për ta)* ngase kundërshtuan Allahun dhe të dërguarin e Tij, e kush kundërshton Allahun dhe të dërguarin e Tij, nuk ka dyshim se Allahu është ndëshkimfortë.**

**14. Kështu e keni *(dënimin)*, pra shijone, e për mohuesit është edhe dënimi i zjarrit.***

**15. O ju që besuat! Kur të ndesheni në turmën *(që lëviz ngadalë)* e atyre që mohuan, mos ua ktheni shpinën.**

**16. Kush ua kthen atyre shpinën, në atë moment veç atij që kthehet për të luftuar ose për t'iu bashkëngjitur një grupi tjetër, ai ka tërhequr kundër vetes hidhërimin e Allahut dhe vendi i tij është xhehenemi. E ai është përfundim i keq.**

---

* Pasi që u vendos t'i vihen përballë armikut, që ishte gati tri herë më shumë në numër, Pejgamberi iu drejtua Zotit për ndihmë dhe mori përgjigjen se do të ndihmohet me anën e engjëjve. Zbritja e melaikeve pati ndikim të madh në ngritjen e moralit luftarak ndër myslimanët, e ndër kundërshtarin u intensifikua frika. Zoti xh. sh. i ndihmoi myslimanët edhe me atë se ua lëshoi një gjumë të lehtë, e pas gjumit ata ishin edhe më të fortë edhe më të guximshëm. Pos kësaj, atyre u ndihmoi edhe me një shi, i cili përveç që e forcoi dhe e rrastoi rërën e imët në të cilën nuk zinin vend këmbët, ai shi u siguroi edhe ujë për pije, për larje e pastrim, ngase shejtani kishte nxitur njëfarë dyshimi te myslimanët, se do të luftojnë e do të vdesin duke qenë të papastër.

Të gjitha këto të mira ishin prej Zotit xh. sh. Kundërshtarët, idhujtarët mekas nuk ishin kundër vetëm ndaj mësimeve të Zotit, po edhe kundër çdo norme njerëzore, andaj likuidimi i tyre ishte në dobi të njerëzve. Ata në Bedër përjetuan grushtin më të fortë prej myslimanëve, por e zeza më e madhe për ta ishte se ata do të bëhen banorë të zjarrit.

**17. Ju nuk i mbytët** *(në të vërtetë)* **ata, por Allahu** *(me ndihmën që ua dha)* **i mbyti ata, dhe ti nuk i gjuajte** *(në të vërtetë)* **kur i gjuajte ata, por Allahu** *(të ndihmoi)* **i gjuajti, e** *(bëri këtë)* **për t'i shpërblyer besimtarët me një dhunti të mirë nga ana e Tij. Allahu gjithçka dëgjon dhe di.**

**18. Ja kjo është e vërteta. Allahu dobëson dredhitë e qafirave** *(mohuesve).*

**19. Nëse ju** *(idhujtarë)* **kërkuat fitore, ja, ku e keni fitorën,** *(kjo është ironi për ta)*, **po nëse hiqni dorë** *(nga lufta kundër Pejgamberit)*, **ajo do të jetë në dobinë tuaj, e nëse ju ktheheni, edhe Ne kthehemi. Ana** *(grumbulli)* **juaj nuk do t'ju vlejë asgjë edhe nëse është e madhe, sepse Allahu është me besimtarët.**

**20. O ju që besuat, respektone Allahun dhe të dërguarin e Tij, e mos e braktisni atë se ju po e dëgjoni** *(Kur'anin).*

**21. Dhe mos u bëni si ata që thanë: „ Dëgjuam", e në të vërtetë ata nuk dëgjojnë.**

**22. Krijesat** *(gjallesat)* **më të dëmshme te Allahu janë ata të shurdhëtit** *(që nuk dëgjojnë të vërtetën)* **memecët** *(që nuk e thonë të drejtën)* **të cilët nuk logjikojnë.**

**23. Allahu do t'i bënte të dëgjojnë ata** *(shurdhmemecët)* **po të dinte** *(të pritej prej tyre)* **se do të arrinin ndonjë të mirë, po edhe sikur t'i bënte të dëgjojnë, ata do të zbrapseshin dhe do të refuzonin.**

**24. O ju që besuat, përgjigjuni** *(thirrjes së)* **Allahut dhe të të dërguarit kur ai** *(i dërguari)* **ju fton për atë që ju jep jetë,** *(për fenë e drejtë)* **dhe ta dini se Allahu ndërhyn ndërmjet njeriut dhe zemrës së tij, dhe se ju do të tuboheni te Ai.**



**25. Ruajuni nga e keqja** *(nga dënimi)* **që nuk i godet vetëm ata që bënë mizori prej jush** *(por edhe të mirët)*, **dhe ta dini se Allahu është ndëshkues i rreptë.**



**26. Përkujtoni kur ishit pakicë e dobët në tokë *(Mekë)* dhe frikësoheshit se do t'ju rrëmbejnë njerëzit *(idhujtarët)*, e Ai ju mundësoi vend të sigurt *(në Medinë)* dhe ju përkrahu me ndihmën e Tij, ju furnizoi me të mira në mënyrë që të jeni mirënjohës.**

**27. O ju që besuat, mos e tradhtoni Allahun dhe të dërguarin, e ashtu të tradhtoni amanetet tuaja, derisa e dini sa e keqe është kjo.**

**28. Dhe, dine mirë se pasuria e juaj dhe fëmijët tuaj janë vetëm një sprovë, dhe se te Allahu është shpërblimi i madh.**

**29. O ju që besuat, nëse keni frikë Allahun, Ai do të vërë udhëzim *(në zemrat tuaja)* për ju, do t'ua mbulojë të këqiat, do t'ua falë mëkatet. Allahu është dhurues i madh.***

**30. Përkujto *(o i dërguar)* kur ata që nuk besuan thurnin kundër teje; të ngujojnë, të mbysin ose të dëbojnë. Ata bënin plane, e Allahu i asgjësonte, se Allahu është më i miri që asgjëson *(dredhitë)*.**

**31. E kur atyre u lexohen ajetet Tona *(Kur'ani)*, thonin: "Kemi dëgjuar *(këso fjalësh)* edhe sikur të donim edhe ne do të thonim diçka të ngjashme me këtë dhe se ky nuk është gjë tjetër pos mit i lashtë".**

**32. Dhe *(përkujto)* kur thanë: "O Allah! nëse është ky *(Kur'ani)* vërtet prej Teje, lësho gurë nga qielli kundër nesh, ose sillna ndonjë dënim të idhët.**

**33. Po Allahu nuk do t'i dënojë ata, derisa ti *(Muhammed)* je në mesin e tyre dhe Allahu nuk do t'i dënojë, derisa ata kërkojnë falje *(istigfarë)*.**

---

* Besimtarët urdhërohen që armikut mos t'i kthehet shpina kurrsesi. Ai që ikën prej betejës, është i dënuar në të dy jetërat, sepse besimtari duhet ditur që ndihma e Zotit është me të, po nëse vdes, ai është shehid. Kur u ndeshën besimtarët me atë grumbull të madh të armikut, Pejgamberi e kap një grusht dhé, e me të i gjuan në ftyrë armiqtë, për t'ua trubulluar sytë, ndërsa me ndihmën e Zotit çdo njërit prej armiqve iu mbushën sytë dhe hundët me dhé, kështu që ata filluan të ikin. Mos të ishte dëshira e Zotit, besimtarët që ishin pak në numër, nuk do të mund t'i mbytnin sikundër që ndodhi, e as pluhuri natyrisht nuk do t'ua mbushte sytë.

Armiqtë përqeshën në mënyrë ironike për disfatën që pësuan dhe këshillohen të ndërprejnë armiqësinë, përndryshe Zoti do t'i ndihmojë sërish besimtarët.

Besimtarët urdhërohen të jenë të sinqertë në besim e vepra, ngase Allahu u ka dhuruar logjikë të shëndoshë për ta kuptuar të vërtetën.

Allahu nuk i dhuron të mirën e besimit atij që ka ndërgjegje të sëmurë. Atë që e ka ndihmuar ta dallojë të mirën nga e keqja, ia ka ndriçuar zemrën me besimin e drejtë, e zemrat janë në dorë të Allahut, i rrotullon ato ashtu si do Ai.

Ndëshkimet si masë përmirësuese kundër mizorëve e dhunuesve, nuk i përfshijnë vetëm fajtorët, por ndodh që edhe ndonjë i mirë të pësojë bashkë me ta, andaj është detyrë e të mirëve që të këshillojnë për mirë dhe të ndalojnë nga të këqiat, përndryshe do të jenë përgjegjës.



**34. Çka kanë ata që të mos i dënojë Allahu, kur ata janë që pengojnë *(të tjerët)* nga xhamia e shenjtë *(Qabja)*, e edhepse nuk janë mbikëqyrës të saj. Kujdestarët e saj janë vetëm ata që ruhen *(të devotshmit)*, por shumica e tyre nuk është që di.**

**35. Lutja e tyre pranë shtëpisë *(Qabes)* nuk ishte tjetër veçse britmë dhe duartrokitje, prandaj vuane dënimin për shkak se mohonit.**

**36. Ata që nuk besuan, shpenzojnë pasurinë e tyre për të penguar nga rruga e Allahut. Ata do ta shpenzojnë atë dhe ajo do të bëhet dëshprim i tyre, madje ata do të mposhten. E ata që mohuan, do të përmblidhen vetëm në xhehenem.**

**37. *(Kjo masë)* Që ta dallojë Allahu të keqin nga i miri, dhe që të vë të këqinjtë njërin mbi tjetrin, t'i bëjë grumbull të gjithë e t'i hedhë në xhehenem. E të tillët janë më të dëshpruarit.**

**38. Thuaju atyre që nuk besuan, nëse heqin dorë *(nga rruga e tyre e gabuar dhe besojnë)* do t'u falet e kaluara, po nëse vazhdojnë, ligji *(i Zotit)*, i zbatuar ndaj të parëve është i ditur *(edhe ju do t'ju zë)*.**

**39. Luftoni ata derisa të mos mbetet idhujtari *(besimi i kotë)*, e i tërë adhurimi të bëhet vetëm për Allahun. Po nëse ata ndalen *(i japin fund mosbesimit)*, Allahu është mbikëqyrës për atë që veprojnë.**

**40. Po nëse refuzojnë, ta dini se Allahu është mbrojtës i juaji. E, sa mbikëqyrës e ndihmës i mirë është Ai.***

---

Tradhtia e përmendur ka të bëjë me një person që sekretet e myslimanëve ua dha idhujtarëve apo jehudive.

Pasuria dhe fëmijët janë preokupim i kësaj jete, prandaj nuk duhet mashtruar pas tyre, e lëre atë që është te Allahu si shpërblim i madh e i përhershëm.

* Thuhet se kurejshitët ishin mbledhur në shtëpinë "**Nedvetu**" dhe po planifikonin kundër Muhammedit. Njëri propozoi ta mbyllnin e ta pengonin të ketë kontakt me njerëz, tjetri propozoi ta dëbonin diku larg, ndërsa Ebu Xhehli propozoi të përgatisin të rinj të armatosur prej çdo fisi që ta mysin, ashtu që gjaku i tij të shpërndahej ndër të gjitha fiset. Ky propozim u pranua, e pëlqeu edhe plaku i Nexhdit, shejtani dhe u shpërndanë.

Me urdhërin e Zotit, Muhammedit i vjen Xhibrili, i thotë të mos flinte në shtratin e tij dhe i jepet leja për shpërngulje. Këtë nimet ia përkujton Zoti Muhammedit pasi që ai ishte në Medinë.



41. Ju *(besimtarë)* ta dini se një e pesta e asaj që e fituat, nga ndonjë send, i takon *(përkujtuesve të)* Allahut, të dërguarit të Tij, të afërmve të tij *(të dërguarit)*, jetimëve, nevojtarëve dhe atyre në mërgim, *(ky është përcaktim i Zotit)*, nëse keni besuar Allahun, dhe atë *(Kur'anin)* që ia zbritëm robit Tonë *(Muhammedit)* ditën e furkanit *(ditën e Bedrit, kur u dallua e vërteta nga e shtrembëra)*, ditën e konfrontimit të dy grupeve. Allahu është i fuqishëm për çdo gjë.

42. Kur ju ishit në bregun e afërt të luginës, e ata në bregun e largët të saj *(ju kah Medina e ata kah Meka)*, ndërsa karvani ishte më poshtë prej jush *(kah deti)*. Dhe, sikur të ishit ju ata që njeri tjetrit i keni caktuar takimin, do ta thyenit caktimin. Por Allahu ishte Ai që zbatojë çështjen e kryer tanimë, e të shkatërrojë me argument atë që u shkatërrua dhe ta bëjë të jetojë me argumente atë që jetoi. Allahu vërtet dëgjon e di.

43. Dhe *(përkujto)* kur Allahu t'i dëftoi ty ata në ëndërr, të paktë në numër, e sikur t'i dëftonte shumë, ju do të dobësoheshit e do të grindeshit për çështjen *(e luftës)*, por Allahu ju shpëtoi. Allahu vërtet e di shumë mirë se ç'mbajnë kraharorët *(zemrat)*.

44. Përkujtoni kur u takuat *(në sheshin e luftës)*, e Ai bëri që ata në sytë tuaj të duken pak, e po ashtu edhe ju të dukeni në sytë e tyre pak; e bëri këtë për të zbatuar Allahu një çështje që ishte e vendosur. Vetëm te Allahu është përfundimi i çështjeve.

45. O ju që besuat, kur të konfrontoheni me ndonjë grup, përqëndrohuni dhe përmendni çdo herë Allahun që të arrini fitoren e dëshiruar.

---

Idhujtarët, në shenjë euforie e lutën Zotin t'i gurëzojë, por ishte ligj i Zotit që të mos shkatërrohet një popull duke qenë në mesin e tyre Pejgamberi. Besa, Zoti nuk shkatërron as popullin që kërkon falje, andaj duhet pasur kujdes dhe gjithnjë duhet kërkuar falje prej Zotit, ngase istigfari është një garanci për shpëtim. Ata e merituan dënimin edhe pse mendonin se ishin kujdestarë të Qabes. Lutjet e tyre rreth Qabes ishin të çuditshme: britmë, lojë, lakuriqësi, e jo përulësi e devotshmëri. Ata u përpoqën ta pengojnë shpalljen e Zotit, bile edhe me pasuri, por kjo ju shkoi huq ngase forcat myslimane i mposhtën dhe dalëngadalë i shkatërruan.

Zoti është mëshirues i madh, andaj sa herë i thirri të heqin dorë prej rrugës së gabuar, u premtoi se do t'ua falë gabimet e bëra e derisa ata nuk pranuan, i lejoi myslimanët që t'i luftojnë deri në fund duke u premtuar se ndihma e Tij do të jetë gjithnjë me ta.



**46. Dhe respektone Allahun e të dërguarin e Tij, e mos u përçani mes vete e të dobësoheni e ta humbni fuqinë *(luftarake)*. Të jeni të durueshëm se Allahu është me të durueshmit.**

**47. Mos u bëni si ata që dolën prej shtëpive të tyre sa për krenari e për t'i parë bota, e që pengonin nga rruga e Allahut. Allahut nuk mund t'i shpëtojnë me atë veprim të tyre.**

**48. Përkujto *(Muhammed)* kur shejtani u dha guxim për veprat e tyre dhe u tha: "S'ka kush që mund t'iu mposhtë sot ju, unë jam mbrojtës Juaji!" E kur u ballafaquan të dy grupet, ai u tërhoq prapa e tha: "Unë tërhiqem prej jush, unë shoh çka nuk shihni ju, unë i frikësohem Allahut. Allahu ndëshkon shumë ashpër.**

**49. Kur hipokritët dhe ata që në zemrat e tyre kishte sëmundje *(dyshim)* thanë "Këta *(myslimanët)* i ka mashtruar feja e tyre *(s'kanë fuqi të luftojnë)*. Po kush mbështetet në Allahun, s'ka dyshim, se Allahu është ngadhënjyes i urtë.**

**50. Sikur t'i kishe parë engjëjt kur ua marrë shpirtin atyre që mohuan *(do të shihje tmerr)*, u binin fytyrave dhe shpinave të tyre *(para, prapa)*: "Shijoni dënimin e djegies!"**

**51. Këtë *(dënim e morët)* për shkakun e asaj që fituat. Allahu nuk është i padrejtë për robtë e Tij.***

**52. Edhe idhujtarët, siç e kishte traditë populli i faraonit, e dhe ata që ishin para tyre, i mohuan argumentet e Allahut, e për shkak të mekateve Allahu i shkatërroi. Allahu është i plotfuqishëm, ndëshkues i ashpër.**

* Pasi që pati mospajtime rreth ndarjes së presë së luftës, siç u mor vesh në fillim të kaptinës, zbriti kjo pjesë e Kur'anit si dsipozitë për ndarjen e plaçkës. Pjesa që përmendet për Allahun dhe për të dërguarin e Tij, është për nevojat e bashkësisë së myslimanëve. Myslimanët dhe idhujtarët u ndeshën në Bedër pa parapërgatitje, pse myslimanët kishin dalë me qëllim për karvanin e tregtisë, ndërsa idhujtarët për ta shpëtuar karvanin. Mirëpo, caktimi i Zotit ishte që lufta të zhvillohet, të prezentohet e vërteta, të lartësohet ana islame e të turpërohet ajo idhujtare.

Natën, para luftës, natën e xhumasë së shtatëmbëdhjetë të Ramazanit, Pejgamberi sheh në ëndërr se armiku është i paktë në numër dhe u tregon shokëve, e ata trimërohen. Po kështu edhe ditën e ndeshjes që të dy grupet e shohin njëri-tjetrin në numër shumë më të vogël se ç'ishin në të vërtetë dhe kështu fillon lufta për të ardhur në vend vendimi i Zotit.

Myslimanët këshillohen të jenë të durueshëm e të qëndrueshëm, pse ndihma e Zotit ishte me ta. Idhujtarët dolën prej Mekës për në Bedër. Duke u krenuar e lavdëruar, sepse shejtani ua kishte marrë mendtë duke i lavdëruar se ishin në rrugë të drejtë për ndryshim nga myslimanët, të cilët gjoja ishin në rrugë të shtrembër dhe duke iu premtuar se fitorja ishte në anën e tyre. Kur filloi lufta dhe doli në shesh heroizmi i myslimanëve, shejtani iku. Thuhet se e pa Xhibrilin që kishte zbritur me melaiket, duke i rreshtuar ata dhe u frikësua. Në një hadith thuhet: Shejtani asnjëherë nuk e ka parë veten më të vogël, më të poshtëruar, më të përbuzur se atë ditë në Bedër, përveç ditës së Arafatit.



**53. Këtë** ***(masë ndëshkuese)*** **e bëri ngase Allahu nuk ishte ndryshues i një begatie, të cilën ia ka dhuruar një populli, derisa të ndryshojë ai vetë në vetvete** ***(të bëhet përbuzës i së mirës)*** **dhe ngase Allahu dëgjon** ***(çka thonë)*** **dhe di** ***(çka punojnë)*****.**

**54. Ashtu siç ishte traditë e popullit të faraonit dhe e atyre që kishin qenë më parë, që i konsideruan të rreme faktet e Zotit të tyre, e Ne për këto të këqija të tyre i shkatërruam, e popullin e faraonit** ***(edhe faraonin)*** **e fundosëm, por të gjithë këta ishin dëmtues të vetes së tyre.**

**55. Krijesat më të dëmshme te Allahu janë ata që mohuan, nuk pritet që ata të besojnë;**

**56. Këta janë ata prej të cilëve ti pate marrë premtimin** ***(se nuk do të ndihmojnë idhujtarët)*** **e të cilin ata nuk e ruajtën por si çdo herë e thyejnë premtimin e tyre.**

**57. Po nëse i ndesh** ***(i zë)*** **ata në luftë, atëherë ti me ta** ***(me shkatërrimin e tyre)*** **shpartallo ata që të marrin mësim.**

**58. Nëse ti e heton tradhtinë e një populli** ***(ndaj marrëveshjes)*****, atëherë edhe ti ua hidh atyre** ***(marrëveshjen)*** **në mënyrë të njëjtë, sepse Allahu nuk i do ata që tradhtojnë** ***(fshehurazi)*****.**

**59. Dhe, ata që mohuan, mos të mendojnë kurrsesi se shpëtuan,** ***(se na ikën)*****. Ata nuk mund ta bëjnë të paaftë Atë** ***(zotin)*** **që i ndjek.**

**60. E ju përgatituni sa të keni mundësi force,** ***(mjete luftarake)*** **e kuaj të caktuar për betejë kundër atyre** ***(që tradhtojnë)*** **e me të,** ***(me përgatitje)*** **ta frikësoni armikun e Allahut, armikun tuaj dhe të tjerët, të cilët ju nuk i dini** ***(se kush janë)*****, e Allahu i di ata. Çkado që shpenzoni për rrugë të Allahut, ajo do t'ju kompensohet dhe nuk do t'ju bëhet padrejtë.**

**61. Në qoftë se ata, anojnë kah paqja, ano edhe ti kah ajo, e mbështetu në Allahun. Ai është që dëgjon dhe di.**

---

Edhe ata që ishin hipokritë të fesë, i përqeshën myslimanët para se të fillonte lufta duke u thënë se ishin mashtruar, se nuk do të kenë fuqi të luftonin me këtë numër kaq të madh të idhujtarëve, e nuk e dinin se myslimanët i kishin të mbështetura shpresat e tyre në ndihmën e Zotit që gjithnjë është triumfues.

Melaiket që marrin shpirtërat u shkaktuan mundime mohuesve të së vërtetës, duke i rrahur para e prapa, dhe i njoftuan për dënimin e zjarrit që do ta përjetonin në xhehenem. Kështu veprohet me të gjithë kundërshtarët. Edhe pse nuk e shohim atë dënim në prag të vdekjes, kjo është e vërtetë Kur'anore.

**62. Po nëse duan të mashtrojnë me të** *(me paqen)*, **ty të mjafton Allahu. Ai është që të fuqizojë ty me ndihmën e vet dhe me besimtarët.**

**63. Dhe Ai është që bashkoi zemrat e tyre. Edhe sikur ta shpenzoshe gjithë ata që është në tokë, nuk do të mund t'i bashkoje zemrat e tyre, por Allahu bëri bashkimin e tyre, pse Ai është i gjithëfuqishëm, i urtë.***

**64. O Pejgamber! Allahu të mjafton ty dhe besimtarëve që janë me ty.**

**65. O Pejgamber! Nxiti besimtarët për luftë. Nëse prej jush janë njëzet të durueshëm,** *(trima të fuqishëm)*, **do t'i mundni dyqind, e nëse janë njëqind, do t'i mundni një mijë sish që nuk besuan, për shkak se ata janë njerëz që nuk kuptojnë** *(pse luftojnë)*.

**66. Allahu ju bëri lehtësim tash duke ditur se jeni dobësuar. Nëse prej jush janë njëqind të durueshëm, do t'i mundni dyqind, e nëse prej jush janë një mijë, me ndihmën e Zotit do t'i mundi dy mijë. Allahu është me ata që janë të durueshëm.**

**67. Për asnjë pejgamber nuk qe me vend të ketë robër derisa ta ketë dërmuar me luftë** *(armikun)* **në tokë. Ju keni për qëllim përjetimet e kësaj bote, ndërsa Allahu dëshiron për ju Ahiretin. Allahu mbizotëron çdo gjë, di çka është mirë për robtë.**

**68. Po të mos ishte dispozita e hershme e caktuar prej Allahut** *(që të mos dënohet ai që përpiqet, po nuk e qëllon)*, **juve do t'ju kishte goditur një dënim i madh për atë që e morët.**



**69. Pra,** *(është lejuar preja e luftës)* **hani atë që e fituat me luftë, si të lejuar dhe të mirë, përmbajuni dispozitave të Allahut se Allahu është Ai që falë dhe që mëshiron.**

---

* Zoti xh. sh. nuk ia merr e as nuk ia shkatërron një të mirë që ia ka dhuruar një populli, për derisa ai popull nuk bëhet përbuzës i asaj të mire, e kur e përbuz, atëherë me fajin e vet mbetet pa të. Kurejshitët e kishin Qaben, e kishin autoritetin më të madh në atë anë. Qabja u siguronte mjete për jetesë dhe siguri për tregtinë e tyre. Zoti u dërgoi pejgamber nga mesi i tyre, e mëshirë për mbarë botën. Ata i përbuzën të gjitha ato të mira dhe mbetën pa to.

Pejgamberi kishte lidhur marrëveshje me jehuditë që të mos u bashkohen idhujtarëve, por ata e prishën marrëveshjen dhe i ndihmuan me armë në luftën e Bedrit, i ndihmuan edhe në Hendek. Për arsye se nuk respektuan premtimin, ishin të dënuar, në rast se do të ziheshin në luftë, me një dënim të tmerrshëm i cili do të shërbente si mësim edhe për të tjerët, nëse do të bënin tradhti.

Zoti nuk i do tradhtarët, andaj i porositi myslimanët që ta shpallin haptazi të pavlefshme marrëveshjen me ta, kur të vërejnë se ata nuk i përmbahen, në mënyrë që të mos befasojnë me luftë atë me të cilin kanë pasur kontratë. Kufarëve që shpëtuan në Bedër, u tërhiqet vërejtja se Zotit nuk mund t'i iket, andaj ose të heqin dorë nga armiqësia ndaj myslimanëve, ose ta dinë se do të kapen dhe do të zhduken.

Myslimanët nuk qenë të përgatitur në luftën e Bedrit, por ndihma e Zotit ishte shkak i fitores së tyre, andaj porositen të përgatiten maksimalisht në pikëpamje materiale edhe në atë shpirtërore, ngase ndihma e Zotit është gjithnjë me të përgatiturit, e më rrallë me ata të papërgatiturit.

Feja islame nuk e dëshiron luftën, andaj porositet Pejgamberi që nëse vëren shenja të paqes, të përpiqet për të. Ndihma e Zotit është me Pejgamberin, nëse ata me paqë duan të mashtrojnë dhe ta befasojnë. Arabët kokëfortë dhe idhnakë të pashokë, të përçarë e të gjaksuar mes vete, nuk do të mund ti bashkonte kush pos fuqisë së Zotit, e pasi që ata, fisi Evs dhe ai Hazrexh u pajtuan mes vete me ndihmën e fesë islame, u bënë fuqi e pathyeshme, për të cilën flasin këto pjesë të Kur'anit.


سُورَةُ الأَنفَال — الجُزْءُ العَاشِر

يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّبِيُّ قُل لِّمَن فِيٓ أَيۡدِيكُم مِّنَ ٱلۡأَسۡرَىٰٓ إِن يَعۡلَمِ ٱللَّهُ
فِي قُلُوبِكُمۡ خَيۡرٗا يُؤۡتِكُمۡ خَيۡرٗا مِّمَّآ أُخِذَ مِنكُمۡ وَيَغۡفِرۡ لَكُمۡۚ
وَٱللَّهُ غَفُورٞ رَّحِيمٞ ﴿٧٠﴾ وَإِن يُرِيدُواْ خِيَانَتَكَ فَقَدۡ خَانُواْ
ٱللَّهَ مِن قَبۡلُ فَأَمۡكَنَ مِنۡهُمۡۗ وَٱللَّهُ عَلِيمٌ حَكِيمٌ ﴿٧١﴾ إِنَّ ٱلَّذِينَ
ءَامَنُواْ وَهَاجَرُواْ وَجَٰهَدُواْ بِأَمۡوَٰلِهِمۡ وَأَنفُسِهِمۡ فِي سَبِيلِ
ٱللَّهِ وَٱلَّذِينَ ءَاوَواْ وَّنَصَرُوٓاْ أُوْلَٰٓئِكَ بَعۡضُهُمۡ أَوۡلِيَآءُ بَعۡضٖۚ وَٱلَّذِينَ
ءَامَنُواْ وَلَمۡ يُهَاجِرُواْ مَا لَكُم مِّن وَلَٰيَتِهِم مِّن شَيۡءٍ حَتَّىٰ يُهَاجِرُواْۚ
وَإِنِ ٱسۡتَنصَرُوكُمۡ فِي ٱلدِّينِ فَعَلَيۡكُمُ ٱلنَّصۡرُ إِلَّا عَلَىٰ قَوۡمِۭ
بَيۡنَكُمۡ وَبَيۡنَهُم مِّيثَٰقٞۗ وَٱللَّهُ بِمَا تَعۡمَلُونَ بَصِيرٞ ﴿٧٢﴾ وَٱلَّذِينَ
كَفَرُواْ بَعۡضُهُمۡ أَوۡلِيَآءُ بَعۡضٍۚ إِلَّا تَفۡعَلُوهُ تَكُن فِتۡنَةٞ فِي
ٱلۡأَرۡضِ وَفَسَادٞ كَبِيرٞ ﴿٧٣﴾ وَٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَهَاجَرُواْ
وَجَٰهَدُواْ فِي سَبِيلِ ٱللَّهِ وَٱلَّذِينَ ءَاوَواْ وَّنَصَرُوٓاْ أُوْلَٰٓئِكَ هُمُ
ٱلۡمُؤۡمِنُونَ حَقّٗاۚ لَّهُم مَّغۡفِرَةٞ وَرِزۡقٞ كَرِيمٞ ﴿٧٤﴾ وَٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ مِنۢ
بَعۡدُ وَهَاجَرُواْ وَجَٰهَدُواْ مَعَكُمۡ فَأُوْلَٰٓئِكَ مِنكُمۡۚ وَأُوْلُواْ ٱلۡأَرۡحَامِ
بَعۡضُهُمۡ أَوۡلَىٰ بِبَعۡضٖ فِي كِتَٰبِ ٱللَّهِۚ إِنَّ ٱللَّهَ بِكُلِّ شَيۡءٍ عَلِيمُۢ ﴿٧٥﴾

١٨٦

**70. O Pejgamber! Thuaju atyre robërve që i keni në duart tuaja se posa të vërejë Allahu ndonjë të mirë** *(besim të drejtë e te sinqertë)* **në zemrat tuaja, Ai ju jep edhe më shumë të mira nga ajo çka është marrë nga ju, ua falë gabimet, se Allahu falë pa masë, se është mëshirues i madh.**

**71. E nëse** *(robërit)* **duan të tradhtojnë ty, ata më parë tradhtuan Allahun,** *(nuk besuan)* **e Ai** *(të ndihmojë)*, **të mundësojë të ngadhënjesh ndaj tyre. Allahu i di të gjitha ndodhitë, vepron me urtësinë e Tij.***

**72. Është e vërtetë se ata që besuan, u shpërngulën dhe luftuan me pasurinë e shpirtin e tyre në rrugën e Allahut, dhe ata që strehuan** *(të shpërngulurit)* **dhe u ndihmuan, të tillët janë miq të njëritjetrit** *(në ndihmë dhe në trashëgim)*. **Ata që besuan por nuk u shpërngulën, ju nuk keni përkujdes as ndihmë për ta deri sa të shpërngulen edhe ata. E nëse ata kërkojnë ndihmë prej jush për çështjen e fesë, atëherë jeni të obliguar t'u ndihmoni, përveç nëse është puna kundër një populli që me të keni marrëveshje** *(nuk mund t'u ndihmoni në luftë kundër atij populli)*. **Allahu mbikëqyr atë që veproni.**

**73. Ata që e mohuan të vërtetën janë miq të njëri-tjetrit. E nëse nuk e bëni atë** *(të ndihmoni e të kujdeseni për njëri-tjetrin)*, **bëhet trazirë dhe rrëmujë e madhe në tokë.**

**74. Po ata që besuan, migruan dhe luftuan për rrugën e Allahut, dhe ata që strehuan dhe ndihmuan, janë besimtarë të vërtetë. Atyre u takon falje** *(e mëkateve)* **dhe furnizimi në mënyrë të ndershme.**

**75. Ndërsa edhe ata që besuan më vonë, e që u shpërngulën dhe luftuan së bashku me ju, janë të njëjtë me ju** *(në të drejta)*. **E,** *(sipas dispozitave të Zotit)*, **farefisi ka më përparësi ndaj njëri-tjetrit** *(se sa ensarët e muhaxhirinët)* **mes Allahu di në hollësi për çdo send.**

---

* Ndihma e Allahut i mjafton Pejgamberit, u mjafton edhe besimtarëve. Ka mendime të interpretuesve se: ndihma e Allahut dhe besimtarët janë mjaftë për Pejgamberin. Ibni Tejmijje është shumë kundër interpretimit të dytë, bile e konsideron të ngjashëm me kufrin.

Gjithashtu ka mendime se ky ajet ka të bëjë me pranimin e fesë islame të Ymerit të Hatabit. Para tij kishin pranuar fenë islame tridhjetë e tre burra e gjashtë gra, Ymeri ishte i katërdhjeti, pra deri diku ishte siguruar situata e myslimanëve.

Rreth çështjes se një myslim duhet t'i mundë dhjetë armiq siç thuhet në ajetin e parë, dhe një myslim mjafton t'i mundë dy armiq, siç thuhet në ajetin vijues, interpetuesit e Kur'anit kanë dhënë interpretime të ndryshme. Edhe njëri edhe tjetri ajet kanë vlerën e vet. Me ajetin e parë fjala është për myslimanët e fortë, të qëndrueshëm e trima dhe të mbështetur kryekëput në ndihmën e Zotit. Të tillë ishin myslimanët e parë, kur ishin pak në numër dhe dinin se pos përpjekjeve të tyre për luftë në maksimum, nuk ka kush t'u ndihmojë pos Allahut. Andaj, shfrytëzuan të gjitha fuqitë e veta dhe sinqerisht e kërkuan ndihmën e Zotit, prandaj një i mundi dhjetë.

Në ajetin vijues flitet për myslimanët e mëvonshëm, kur numri i tyre shtohet, ndërsa përgjegjësia për luftë kundër armikut mendohet se bie në një rreth më të gjerë, pra atë përgjegjësi nuk e ndien secili individ. Edhe mbështetja në ndihmën e Zotit ishte prezente, por jo si ndër të parët, ngase ajo mbështetje është bartur mjaft në shpresë të turmës, se gjërë myslimane pra morali luftarak nuk ishte si te grupi i parë, andaj një ka mund t'i mundë vetëm dy.

Pejgamberit dhe myslimanëve u tërhiqet vërejtja pse i liruan robërit e zënë në luftën e Bedrit me kompensim. Shkak i zbritjes së këtij ajeti, sipas një varianti më të sigurt ishte: Në Bedër mbytën shtatëdhjetë idhujtarë dhe po aq zihen robër. Pejgamberi konsultohet me Ebu Bekrin, e ai i thotë: o i dërguar i Zotit, ata janë kushërinj

e të fisit tonë, nëse u marrim kompensim, ne forcohemi, e ndoshta edhe ata e pranojnë fenë islame dhe ashtu e forcojmë krahun tonë, pra, liroji me kompensim. Pejgamberi thotë: si ta merr mendja ty o bir i Hatabit (Ymeri)? Ai, Ymeri tha: nuk pëlqej me Ebu Bekrin. Ndërsa unë them: Unë ia shkurtoj kokën të afërmit tim, Aliu le t'ia shkurtojë Ukajlit (djalit të axhës), Hamza vëllait (Abasit), e le të kuptohet se ne nuk na dhimbsen mushrikët, e këta ishin pari e tyre! Pejgamberi anoi kah propozimi i Ebu Bekrit dhe i liroi me kompensim. Sipas Kur'anit, myslimanët do të duhej ta nënshtrojnë me luftë armikun, ta kuptojë armiku se fuqia islame është e fortë, e më vonë do t'u lejohej lirimi i robërve me kompensim.

Abasit, axhës së Pejgamberit iu caktua një shumë e madhe për kompensim, prandaj ai i tha Pejgamberit: a po më bën që t'ua shtrijë dorën kurejshitëve sa të jemë gjallë? Pejgamberi e pyeti: ku është ari që ia dhe nënës së Fadilit kur u nise për këndej? Abasi u përgjegj: e, ku e di ti? Pejgamberi tha: Zoti im më lajmëroi! Abasi: pra, vërtetoj se je Pejgamber dhe e tha shehadetin.

Me ndihmën e Allahut përfundoi përkthimi dhe komentimi për kaptinën "El Enfalu" - Falënderoj Zotin!

# SURETU ET TEVBE

## KAPTINA 9

*E zbritur në Medine, pas sures Maide, ajate: 129*

*Kjo është njëra prej kaptinave të fundit që u shpallën në Medine, pjesa e parë i shpallet Pejgamberit pasi që kthehet ai prej Tebukut. Ishte viti i nëntë i hixhretit, kur Ebu Bekrin e kishte dërguar udhëheqës të haxhinjve. Nuk shkoi vetë Pejgamberi, ngase edhe idhujtarët ishin në vizitë të Qabes, pra nuk deshi të përziehej me ta. Pas Ebu Bekrit, ai dërgoi Aliun për të lexuar pjesën e parë të ajeteve të kaptinës dhe për të kumtuar dispozitat e Allahut, sipas së cilave shkëputen lidhjet e myslimanëve në mënyrë të qartë të hapët me idhujtarë, të cilëve u jepet afat prej katër muajsh që të rishqyrtojnë gjendjen e tyre.*

*Pastaj, gati në nja njëzet ajete flitet për ithtarët e librit dhe qëndrimin e tyre jo të drejtë ndaj myslimanëve.*

*Në këtë kaptinë bëhet fjalë për sprovimin e madh të myslimanëve me rastin e përgatitjes për luftë në Tebuk.*

*Duke shqyrtuar çështjen e përgatitjes së luftës në Tebuk, bëhet edhe demaskimi i të gjitha metodave, mënyrave dhe ngjyrave të veprimit të munafikëve - hipokritëve, zbulohen të gjitha intrigat e tyre, të cilat edhe xhaminë deshën ta bëjnë çerdhe për përçarjen e myslimanëve dhe për përgatitje të luftës kundër tyre; andaj, prej ajetit 42 deri në atë 110 rrahet çështja e hipokritëve, ashtu që gati e tërë kaptina ka një atmosferë kundër hipokritëve dhe hipokrizisë.*

*Quhet: **"Suretu et Tevbeti"** - kaptina e pendimit, ngase pranohet pendimi i atyre që nuk shkuan në luftë, por nuk patën qëllim të keq. Disa as-habë e quajtën **"El Fadihatu"** - turpësia, ngase zbulohen të gjitha turpësitë hipokrite. Një sahab e quan **"Suretul adhabi"** - kaptina e ndëshkimit ngase ndëshkohën të gjithë kundërshtarët. Ai sahabij ishte Huzejfeja, ishte më njohës i disa sekreteve që ia pat besuar Pejgamberi.*

*Në krye të kësaj kaptine nuk është shënuar „Bismil-lahi". Sigurisht Pejgamberi ka urdhëruar që të mos shkruhet ngase bismilahi duhet garantuar paqë e qetësi në të gjitha ato punë që fillohen me te, e derisa në këtë kaptinë flitet për ndërprerjen e marrëveshtjeve për paqë me idhujtarët, kuptohet se fjala është rreth përdorimit të domosdoshëm të shpatës!*

*Kur u tubua Kur'ani në një mus-haf, në kohën e halifit Othman, pati mendime të dyanëshme. Disa njohës të mirë të Kur'anit ishin të mendimit se kjo dhe kaptina para saj ishin një kaptinë, e për ta respektuar mendimin e tyre, nuk u shkrua bismilahi, që jepë, shenjë për kaptinë të veçantë. Disa të tjerë, edhe ata njohës të mirë të Kur'anit, ishin të mendimit se kjo është kaptinë e veçantë e për ta respektuar edhe mendimin e tyre, u shënua e ndarë nga kaptina e parë, anipse edhe pa bismilah. Ka edhe mendime të tjera, por jo aq të besueshme. Allahu di më së miri për këtë dhe të gjitha çështjet!*



## SURETU ET TEVBE

1. Denoncim nga Allahu dhe i dërguari i Tij ndaj idhujtarëve me të cilët ju patët lidhur kontratë *(kumtesë për shkëputjen e marrëveshjes)*

2. Pra, ju *(idhujtarë)* qarkulloni nëpër tokë *(lirisht)* katër muaj, e dine se fuqinë e Allahut nuk mund ta bëni të paaftë dhe se Allahu mposhtë mohuesit.

3. Dhe *(ky është)* një kumtim nga Allahu dhe i dërguari i Tij, drejtuar të gjithë njerëzve në ditën e haxhit të madh, se Allahu është tërhequr prej *(marrëveshjes së)* idhujtarëve, e njëkohësisht edhe i dërguari i Tij. Po nëse pendoheni, do të jetë më mirë për ju, e nëse ia ktheni shpinën *(rrugës së drejtë)*, ta dini se nuk mund t'i shpëtoni *(ndjekjes së)* Allahut. E ti, përgëzoji ata që mohuan me një dënim të padurueshëm.

4. Pos atyre idhujtarëve me të cilët keni lidhur marrëveshje, e të cilët nuk ju kanë shmangur asgjë dhe nuk e kanë ndihmuar askënd kundër jush, pra, edhe ju përmbushni marrëveshjen e tyre deri në afatin e caktuar. S'ka dyshim se Allahu i do të devotshmit.

5. E kur të kalojnë muajtë e shenjtë, luftoni idhujtarët kudo që t'i gjeni, robëroni dhe ngujoni ata, e vinju pritë në çdo shteg. Në qoftë se pendohen, e falin namazin dhe e japin zeqatin, atëherë ua lëshoni rrugën, se vërtet Allahu falë është mëshirues.

6. E nëse ndokush prej idhujtarëve të kërkon strehim, ti strehoje në mënyrë që t'i dëgjojë fjalët e Allahut *(Kur'anin)*, e mandej përcille deri në vendin e tij të sigurt. Këtë ngase ata janë popull që nuk e dinë *(të vërtetën e fesë islame)*.



7. Si mund të kenë idhujtarët besë *(marrëveshje)* te Allahu dhe te i dërguari i Tij, përveç atyre me të cilët keni lidhur marrëveshje pranë xhamisë së shenjtë *(Qabes)*, e derisa ata i përmbahen *(marrëveshjes)* përmbahuni edhe ju. Allahu i do ata që ruajnë besën.

8. Si *(mund të kenë besë)* ata të cilët nëse ju mundin, nuk përfillin ndaj jush as farefisni dhe as marrëveshje. Ata ju bëjnë lajka me fjalët e tyre, kurse zemrat e tyre kundërshtojnë ngase shumica e tyre janë besëthyes.

9. Ata i shkëmbyen ajetet e Allahut për një vlerë të paktë dhe penguan nga rruga e Tij. Ata keq vepruan.

10. Ata nuk respektojnë te asnjë besimtarë as farefisninë as marrëveshjen; si të tillë ata janë përdhunues.*

11. Po, nëse ata pendohen, e falin namazin dhe e japin zeqatin, ateherë i keni vëllezër në fé. Ne sqarojmë argumentet për ata njerëz që kuptojnë.

12. E nëse ata thyejnë zotimet e tyre pas marrëveshjes, ofendojnë fenë tuaj, atëherë luftoni krerët e mohuesve. Ata vërtet nuk kanë besë, luftoni që të frenohen *(nga krimi e fyerja)*.

13. Përse të mos e luftoni një popull që thyen zotimet e veta dhe tentuan të dëbojnë të dërguarin? Në të vërtetë ata ua filluan të parët luftën. A u frikësoheni atyre? Më e drejtë është t'i frikësoheni Allahut, nëse jeni besimtarë.

---

* Derisa palët kundërshtare të myslimanëve, si idhujtarët ashtu edhe jehuditë herë pas herë thyen marrëveshjen që kishin me myslimanët, ekzistimi i një kontrate me ta ishte i kotë, andaj zbret kjo pjesë e Kur'anit me të cilën anulohen marrëveshjet me ta.

Ishte viti i nëntë i hixhretit. Ebu Bekri ishte caktuar udhëheqës i haxhinjve nga ana e Pejgamberit. Pasi kishte shkuar Ebu Bekri me haxhinjtë, Pejgamberi e dërgon Aliun që t'ua kominukojë këto dispozita të Kur'anit në ditën e Bajramit. Aliu ngritet e thotë: pas këtij viti te Qabja nuk mund të afrohet asnjë idhujtar; tavafi ***(vizita)*** rreth Qabes nuk mund të bëhet duke qenë lakuriq; në xhennet nuk do të hyjë kush pos myslimanëve; kush ka marrëveshje me Pejgamberin dhe nuk e ka thyer deri tash ajo vazhdon deri në afatin e caktuar dhe prej sot Allahu dhe i dërguari i Tij shkëpusin çfarëdo lidhjesh me idhujtarët.

Vizata e Qabes në kohën e caktuar të vitit, konsiderohet **"haxh"**, e vizita jashtë kohës së caktuar në cilëndo kohë të vitit quhet **"umre"**, ndërsa derisa ishte koha e caktuar për haxh, kur bie edhe Bajrami, u quajt: **"Haxhi i madh"**, e Umreja është **"Haxhi i vogël"**.



**14. Lutfoni ata , Allahu i dënon dhe i mposht ata nëpërmjet jush, e juve ju ndihmon kundër tyre dhe shëron zemrat e njerëzve besimtarë.**

**15. Dhe Ai mënjanon brengat nga zemrat e tyre. Allahu ia pranon pendimin atij që do. Allahu i di të fshehtat, me urtësi zgjidh çështjet.**

**16. A mos menduat se do të mbeteni anash** *(pa u provuar)*, **e pa u sqaruar te Allahu ata që luftuan prej jush dhe, përpos Allahut, pos të dërguarit të Tij dhe pos besimtarëve, nuk morën ndonjë të jashtëm mik intim. Allahu e di hollësisht atë që bëni ju.**

**17. Nuk është e drejtë e idhujtarëve të kujdesen për xhamitë e Allahut, duke qenë se vetë dëshmojnë për veten e tyre se janë mohues. Të tillëve u shkuan kot veprat e tyre dhe ata janë përgjithmonë në zjarr.**

**18. E drejtë e përkujdesjes së xhamive të Allahut është vetëm e atij që i ka besuar Allahut dhe ditës së mbramë e që e falë namazin, jep zeqatin e nuk i frikësohet askujt pos Allahut . Të tillët do të jenë të udhëzuarit** *(në rrugën e drejtë)*.

**19. A mos e konsideruat dhënien e ujit haxhinjve dhe kujdestarinë ndaj xhamisë së shenjtë, si besimin e atij që i besoi Allahut dhe ditës së fundit dhe që luftoi në rrugën e Allahut? Jo, ato nuk janë të barabarta te Allahu. Popullin mizor Allahu nuk e vë në rrugë të drejtë.**

**20. Ata të cilët besuan, migruan dhe luftuan me pasurinë dhe veten e tyre në rrugën e Allahut, ata kanë pozitë më të lartë te Allahu dhe vetëm ata janë fatlumë.**

---

Idhujtarëve u jepet afat të qarkullojnë e të përgaiten katër muaj rresht, pastaj ose do të kthehen në fenë islame ose do të luftohen pa mëshirë, ngase ata nuk respektonin as besën e dhënë e asgjë tjetër, por sa herë që u vinte në dorë bënin masakër ndaj myslimanëve.



**21. Zoti i tyre i përgëzon ata me mëshirë nga Ai, me disponim ndaj tyre, me xhennete ku ata do të kenë nimet *(hirësi-mirësi)* të pandërprerë.**

**22. Ata aty do të jenë për jetë të pasosur e te Allahu është shpërblim i madh.***

**23. O ju që besuat, mos u ofroni miqësi *(dashuri)* prindërve tuaj, as vëllezërve tuaj, nëse ata vlerësojnë mosbesimin kundër besimit. E kush prej jush miqësohet me ta, ata janë mizor.**

**24. Thuaj *(o i dërguar)*: "Në qoftë se etërit tuaj, djemtë tuaj, vëllezërit tuaj, bashkëshortet tuaja, farefisi juaj, pasuria që e fituat, tregtia që frikoheni se do të dështojë, vendbanimet me të cilat jeni të kënaqur, *(të gjitha këto)* janë më të dashura për ju se Allahu, se i dërguari i Tij dhe se lufta për në rrugën e Tij, atëherë, pritni derisa Allahu nuk vë në rrugën e drejtë njerëzit e prishur.**

**25. Nuk ka dyshim se Allahu ju ka ndihmuar në shumë beteja, e edhe në ditën e Hunejnit, kur juve ju mahnit numri juaj i madh, i cili nuk ju vlejti asgjë, dhe me gjerësinë e saj që e kishte toka u ngushtua për ju, pastaj ju u zbrapsët *(ikët)*.**

**26. Pastaj Allahu zbriti qetësinë e vet në të dërguarin e Tij dhe në besimtarë, zbriti një ushtri që ju nuk e patë, i dënoi ata që mohuan, e ai ishte ndëshkim ndaj mosbesimtarëve.**

---

* Allahu ua ka lënë dyert e hapura atyre që duan të besojnë, e nëse nuk duan të besojnë dhe tradhtojnë marrëveshjet, ofendojnë fenë islame, ata meritojnë të luftohen, ngase ata ishin të parët që i luftonin myslimanët, ata u përpoqën ta likuidojnë Pejgamberin, kur nuk ia dolën kësaj pune, e detyruan ta lëshojë vendlindjen. Të gjitha këto ishin krime të tyre të cilat tërhoqën luftën kundër vetes. Myslimanët u urdhëruan ta luftojnë parinë idhujtare, ngase ata ishin ata që pengonin të tjerët të pranonin besimin e drejtë. Disa nga paria e tyre si Ebu Sufjani, Ikrime, Suhejl ibni Amri, e pranuan islamizmin ditën kur u çlirua Meka dhe Allahu ua pranoi pendimin.

Lufta që u propozohej myslimanëve, kishte për qëllim që të dihej dhe të dalë në shesh besimtari i sinqertë dhe ai i luhatshmi, dhe ashtu të pastrohen mirë radhët e myslimanëve, andaj edhe përmenden ata që luftuan me pasuri, me jetë, kurse sekretet e myslimanëve nuk ua shpallën asnjë të huaji, siç bënin disa nga munafikët. Allahu i ka ditur dhe i di të sinqertit dhe jo të sinqertit, e ajo dije e Allahut duhej të manifestohej konkretisht. E tërë kjo kishte për qëllim filtrimin e njerëzve.



27. Allahu pastaj i falë atij që do. Allahu falë shumë dhe mëshiron shumë.

28. O ju që besuat, vërtetë idhujtarët janë të ndyrë, andaj pas këtij viti të mos i afrohen më xhamisë së shenjtë. Nëse i frikësoheni skamjes, Allahu me dëshirën e vet do t'ju pasurojë me mirësitë e Tij. Allahu është i gjithdijshëm, është i urtë.

29. Luftoni ata që nuk besojnë Allahun e as botën tjetër, nuk e konsiderojnë të ndaluar *(haram)* atë që e ndaloi Allahu dhe i dërguari i Tij, nuk besojnë fenë e vërtetë, prej atyre të cilëve u është dhënë libri, derisa ta japin xhizjen në dorë e duke qenë të mposhtur.

30. E jehuditë thanë: Uzejri është djali i Allahut, e të krishterët thanë: Mesihu është djalë i Allahut. Ato ishin thënie të tyre me gojët e tyre *(fraza të thata)*, që imitojnë thëniet e jobesimtarëve të mëhershëm. Allahu i vraftë, si largohen *(nga e vërteta)*!

31. Ata i konsideruan "ahbarët" *(priftër jehudi)* të tyre, "ruhbanët" *(murgjit e krishterë)* të tyre dhe Mesihun *(Isain)* birin e Merjemes, për zota pos Allahut, ndërsa ata nuk janë urdhëruar për tjetër *(nga pejgamberët)* pos për adhurimin ndaj Allahut një, e që nuk ka të adhuruar tjetër pos Tij. I lartë është Ai nga çka i shoqërojnë.

---

Mushrikët mendonin se edhe ata kanë një privilegj meqë u jepnin ujë haxhinjve, kujdeseshin për Qaben etj. Kjo pjesë e Kur'anit u dha të kuptojnë se veprat e tyre janë të kota, derisa të mos besojnë, andaj edhe ua mohonte të drejtën përderisa nuk besuan.

Allahu i përgëzon ata që migruan me një shkallë të lartë të shpërblimit për shkak se ata besuan, migruan dhe luftuan, e si shpagim të vuajtjeve të tyre, kanë mëshirën, kënaqësinë e Zotit dhe përjetime të pakëputura.



**32. Ata përpiqen me gojët e tyre ta shuajnë dritën e Allahut, e Allahu nuk do tjetër, pos ta përsosë dritën e Tij, ndonëse jobesimtarët e urrejnë.**

**33. Ai *(Allahu)* është që e dërgoi të dërguarin e Tij me udhëzim të drejtë e të vërtetë, e për ta bërë që të dominojë mbi të gjitha fetë, edhe pse e urrejtën idhujtarët.***

**34. O ju që besuat, vërtet një shumicë e parisë fetare e jehudive dhe e të krishterëve, në mënyrë të paligjshme e hanë pasurinë e njerëzve dhe pengojnë të tjerët nga rruga e Allahut. Ata të cilët e ruajnë arin e argjendin e nuk e japin për rrugën e Allahut, lajmëroji për një dënim të dhëmbshëm.**

**35. Atë ditë kur ajo *(pasuri e deponuar)* fërgohet në prushin e xhehenemit, e me të *(ashtu zharavë)* lyhen ballët, anët dhe shpinat e tyre *(do t'u thuhet)*: "Kjo është ajo që e depozituat për veten tuaj, pra shijoni atë që e depozitonit!"**

**36. Te Allahu numri i muajve është dymbëdhjetë *(sipas hënës)*, ashtu si është në librin e Allahut prej ditës kur krijoi qiejt dhe tokën. Prej tyre katër janë të shenjtë. Kjo është fé e drejtë. Pra, mos e ngarkoni *(me mëkat)* veten tuaj në ata *(katër muaj)*. Luftoni të gjithë idhujtarët pa dallim, siç ju luftojnë ata juve pa dallim, e dine se Allahu është me ata që ruhen *(të këqiave)*.**

---

* Kur u lejua Pejgamberi të bëjë hixhret, i thirri edhe shokët që të shpërngulen dhe ta praktikojnë lirisht besimin islam. U shpërngulën edhe shokët, por pati prej tyre që për hir të ndonjë të afërmi të mos shpërngulen, e mandej edhe të sprovohen në besimin e vet, pse ndodhte që ndonjë sekret i myslimanëve të zbulohet prej të tillëve. Kur'ani nuk ndalon lidhjen e farefisnisë, nëse ajo nuk shkon në dëm të fesë, e nëse po, atëherë përparësi ka feja e jo farefisi.

Pasi shkëputja e marrëveshjeve me mushrikët shpallet haptazi, pati të atillë që u frikësuan për çështjet e jetesës etj. Zoti xh. sh. ua përkujton ndihmën që u ofroi në shumë raste dhe në luftën e Hunejnit, kur myslimanët ishin të shumtë në numër dhe u krenuan për këtë; mirëpo, u doli e kundërta, sepse u thyen derisa në një çast Pejgamberi mbeti vetëm në sheshin e luftës e Zoti ua dërgoi engjëjt.

Idhujtarët, shpirtërisht ishin të ndyrë, andaj, u ndalohet vizita e Qabes pas atij viti, vitit të nëntë. Pati edhe asish që iu frikësuan skamjes, ngase idhujtarët nuk do të vinin më për tregti, prej të cilës mekasit gjallonin. Zoti u premtoi mirësi e furnizim nga begatitë e veta.



**37. E shtyrja** *(e një muaji në vend të një tjetri)* **nuk është tjetër vetëm se rritje e mosbesimit, që me të edhe më shumë humbin ata që mohuan, pse në një vit e bëjnë të lejuar atë** *(muajin e shenjtë)*, **e në një vit të ndaluar** *(të shenjtë)*, **e për të përputhur numrin që Allahu i bëri të shenjtë dhe me atë, e bëjnë të lejuar atë që Allahu e ndaloi. Atyre u janë hijeshuar veprat e tyre të këqia. Po, Allahu nuk vë në rrugë të drejtë popullin mohues.**

**38. O ju që besuat, çështë me ju, që kur u thuhet: ''Dilni në** *(luftë)* **rrugën e Allahut'', ju u rënduat në vend** *(si të ishit të gozhduar)*. **A mos ishit më të kënaqur me jetën e kësaj bote, se sa me atë të ardhmen? Përjetimi i jetës së kësaj bote ndaj asaj të ardhmes, nuk është asgjë.**

**39. Nëse nuk dilni** *(në luftë)*, **Ai ju dënon me një dënim të rëndë, ju zëvendëson me një popull tjetër, dhe Atij nuk i bëhet farë dëmi. Allahu është i gjithfuqishëm për çdo gjë.**

**40. Në mos e ndihmofshit atë** *(Pejgamberin)*, **atë e ka ndihmuar Allahu; kur ata që nuk besuan, e nxorën atë vetë të dytin; kur që të dy ishin në shpellë, kur po i thoshte shokut të vet: ''Mos u pikëllo** *(friko)*, **Allahu është me ne!'' E Allahu i zbriti qetësi** *(në shpirtin e)* **atij, e fuqizoi me një ushtri që ju nuk e patë; e fjalën e atyre që nuk besuan e bëri më të ultën, kurse fjala e Allahut** *(është)* **më e larta. Allahu është më i fuqishmi, më i urti.**

---

Ithtarët e librit, jehudi dhe të krishterë, ishin të obliguar të japin xhizjen. Xhizja ishte një pagesë që bëhej nga ata që nuk ishin myslimanë, e për ta gëzuar lirinë dhe sigurinë në fe e në jetë në shtetin islam. Të këqiat e tyre ishin se njëra palë thonin për Uzejrin djalë i Zotit, e tjetra për Isain. Ashtu patën thënë më parë disa për melaiket se ishin bija të Zotit. Sendet që i kishte ndaluar Kur'ani, ata i përdornin si të lejuara. Përpiqeshin që drita e Kur'anit, e fesë islame të pengohej e të shuhej, por më kot, sepse Zoti kishte vendosr që ajo të triumfojë mbi të gjitha të tjerat, anipse këtë nuk e dëshironin ithtarët e libirt e as idhujtarët.



**41. Dilni** ***(në luftë)*****, le t'ju vijë** ***(lufta)*** **e lehtë ose e rëndë, luftoni për hirë të Allahut me pasurinë tuaj dhe me veten tuaj; kjo është gjëja më e dobishme për ju, nëse e kuptoni.**

**42. Sikur të ishte fitim i afërt dhe udhëtim mesatar, ata** ***(hipokritët)*** **do të vinin pas teje, por për ta ishte largësi e vështirë. Ata do të betohen në Allahun: "Sikur të kishim pasur mundësi, do të dilnim me ju". E shkatërrojnë veten e tyre; Allahu e di se ata janë rrenacakë.**

**43. Allahu ta fali ty** ***(Muhammed)*** **gabimin pse atyre ju dhé leje** ***(të ngelin pa dalë)*** **para se të bëhej për ty e qartë se cilët ishin të drejtë dhe t'i dije me kohë rrenacakët.**

**44. Ata që besojnë Allahun dhe botën tjetër, nuk të kërkojnë leje për të mos luftuar me pasurinë dhe veten e tyre. Allahu i di të sinqertit.**

**45. Vetëm ata që nuk besojnë Allahun dhe botën tjetër dhe që zemrat e tyre janë të dyshimta, të kërkojnë leje** ***(për të mos vajtur në luftë)*****, pra ata, sillen vërdallë në dyshimin e tyre.***

**46. E sikur të kishin dëshiruar ata të dalin, do të bënin për të** ***(për luftë)*** **ndonjë përgatitje, por Allahu nuk e pëlqeu ngritjen e tyre, andaj i zmbrapsi, dhe u është thënë: "Rrini me të paaftit** ***(fëmijët, gratë e pleqtë)*****.**

**47. Edhe sikur të dilnin me ju, ata nuk do t'ju shtonin tjetër pos ngatërresës dhe shumë shpejt do të përçanin mesin tuaj, duke kërkuar t'ju turbullojnë. E ndër ju ka të tillë që i dëgjojnë ata. Allahu i di shumë mirë hipokritët.**

---

* Paria e keqe fetare nga radhët e jehudive dhe e të krishterëve, sillej keq ndaj masës besimtare, duke ndryshuar dispozitat e librit dhe duke trilluar dispozita të reja, me qëllim të pasurimit të vet.

Kjo vërejtje vlen për të gjithë parinë fetare, edhe të fesë islame.

Ata që depozitojnë pasurinë e tyre dhe nuk zbatojnë obligimin fetar, ndaj saj, ajo pasuri e tyre do të vihet në zjarrin e xhehenemit, e pastaj ashtu e ndezur do t'u ngjitet për trupin e tyre.

Zoti ka caktuar përgjithmonë dymbëdhjetë muaj të vitit, e në katër prej tyre ka ndaluar luftën. Arabët, ndonjëherë nuk përfillnin atë urdhër dhe ndonjë muaj që ishte i shenjtë, ata e shpallnin të pashenjtë, e kështu e vazhdonin luftën, kurse më vonë e shpallnin ndonjë tjetër, pra e shtonin kufrin e vet.

Muajt e shenjtë janë: Dhil kade, Dhil hixhe, Muharrem dhe Rexheb.



**48. Ata edhe më parë tentuan përçarjen tuaj, t'i ngatërruan ty çështjet derisa të erdhi e vërteta dhe ngadhënjeu vendimi i Allahut, përkundër asaj që ata e urrenin.**

**49. Dhe prej tyre ka të tillë që thotë: "Më lejo mua** *(të mos shkoj në luftë)* **e mos më vë në sprovë!" Ja, ata mu në sprovë kanë rënë** *(më parë)*. **Xhehenemi gjithsesi i përfshin nga të gjitha anët jobesimtarët.**

**50. Nëse ty të takon ndonjë e mirë** *(në luftë)*, **ajo u vjen keq atyre, e nëse të godet ndonjë e pakëndëshme, ata thonë: "Ne edhe më parë kemi ndërmarrë për çështjen tonë dhe kthehen të gëzuar.**

**51. Thuaj: "Neve nuk na godet asgjë tjetër, përveç çka na është caktuar nga Allahu; Ai është ndihmëtar yni". Prandaj, vetëm Allahut le t'i mbështeten besimtarët.**

**52. Thuaj: "Ç'pritni për ne tjetër, pos njerës nga dy të mirat** *(o fitues, o dëshmorë)*? **Ndërsa ne presim për ju që nga ana e Allahut, ose nëpërmjet duarve tona, t'ju godas me dënim. Pra, ju pritni, e bashkë me ju presim edhe ne.**

**53. Thuaj: "Shpenzuat ju me dëshirë a me dhunë, nuk u pranohet kurrsesi, vërtet ju ishit popull i padëgjueshëm.**

**54. Mospranimin e dhënieve të tyre nuk e pengoi tjetër gjë vetëm pse ata mohuan Allahun dhe të dërguarin e Tij, dhe namazin e falin vetëm me përtaci, e lëmoshën nuk e japin ndryshe pos duke urrejtur.**

---

Kur Pejgamberi kthehet prej Taifit dhe luftës së Hunejnit, urdhëron për luftë në Tebuk. Ishte skamje, sepse frutat e bereqetit nuk ishin pjekur ende, vapë e madhe, udhëtimi bukur i gjatë, andaj disa njerëz nuk qenë të disponuar për të shkuar në atë luftë. Zoti i qorton përtacët dhe lakmuesit e përjetimeve të kësaj jete dhe i urdhëron të shkojnë në luftë pa marrë parasysh vështirësitë.

Disa hipokritë i ankohen Pejgamberit se s'kanë mundësi të shkojnë, e duke menduar se ata e thanë të vërtetën, Pejgamberi i lejon. Për këtë Zotih xh. sh. e falë Pejgamberin, por i thotë se do të duhej t'i linte të dalin në shesh ata që ishin të drejtë në thëniet e tyre dhe ata të cilët nga hipokrizia përpiqeshin të arsyetoheshin. Hipokritët nuk do të shkonin në luftë edhe sikur të mos i lejonte Pejgamberi, por atëherë do të vërtetohej hipokrizia e tyre në mënyrë të hapët.

**55. Prandaj, mos të mahnitë** *(mos e shih të mirë)* **pasuria e tyre e as fëmijët e tyre, Allahu do vetëm t'i dënojë me to në jetën e kësaj bote e t'ju nxjerrë shpirtërat duke qenë ashtu qafira.**

**56. Ata betohen në Allahun se vërtet janë si ju, po ata nuk janë me ju, por janë popull që frikohet.**

**57. Sikur të gjenin ndonjë vendstrehim, ndonjë shpellë a ndonjë vrimë, ata do të shkonin aty me vrapim.***

**58. Ka prej tyre që do të bëjnë vërejtje në ndarjen e lëmoshës, nëse u jepet nga ajo, ata mbesin të kënaqur, u nëse nuk u jepet, ata hidhërohen.**

**59. E sikur të kënaqeshin me atë që ua dha Allahu dhe i dërguari i Tij, e të thonin: "Ne na mjafton Allahu, Allahu do të na furnizojë nga të mirat e Tij, e edhe i dërguari i Tij, dhe se vetëm te Allahu e mbështesim dëshirën** *(do të ishte shumë më mirë për ta)***".**

**60. Allahu caktoi obligim që lëmoshat** *(zeqati etj.)* **t'ju takojnë vetëm: të varfërve** *(nevojtarëve)*, **të ngratëve** *(që s'kanë fare)*, **punonjësve** *(që e tubojnë)*, **atyre që duhet përfituar zemrat** *(të dobëtve në besim)*, **e duhet dhënë edhe për lirim nga robëria, të mbyturve në borxhe,** *(luftëtarëve)*, **në rrugën e Allahut dhe atij që ka mbetur në rrugë. Allahu e di gjendjen e robërve, punon sipas urtësisë së vet.**

**61. Ka prej tyre që e ofendojnë Pejgamberin e thonë: "Ai është bërë vesh** *(beson çka dëgjon)***". Thuaj: Ai është vesh i të mirës suaj** *(dëgjon të mirën dhe vepron e jo të keqen)*, **ai beson Allahun** *(çka i thotë)*, **u zë besë besimtarëve dhe është mëshirues për ata që besuan nga mesi juaj, e ata që nuk e lënë të qetë të dërguarin e Allahut, ata kanë dënim të dhembshëm.**



* Hipokritët betoheshin në Allahun se do të kishin shkuar në luftë me Pejgamberin sikur të kishin pasur mundësi, mirëpo, vetë fakti se ata nuk kishin bërë farë përgatitjeje tregon se ata gënjenin.

Zoti xh. sh. e dinte se prej hipokritëve nuk pritej ndonjë e mirë për myslimanët, sepse edhe sikur të shkonin në luftë, ata më shumë do t'u sillnin kokëçarje myslimanëve, sikundër u solli në luftën e Uhudit Ibni Ubej, kreu i munafikëve kur u kthye me një grup njerëzish dhe ashtu shkaktoi njëfarë përçarje dhe indisponim në radhët e myslimanëve. Prandaj, edhe thuhet në këtë ajet se Allahu nuk e dëshiroi shkuarjen e tyre, deshi t'i damkosë me hipokrizinë e tyre, i përqeshi duke ju thënë të rrinë me të paaftët, me gra, fëmijë, pleq e të gjymtë. Hipokritët edhe me, rastin e asaj lufte treguan veten se ishin vetëm formalisht myslimanë, pse çdo fitore e myslimanëve nuk i kënaqte shpirtërat e tyre, më shumë i kënaqte disfata.

Myslimanët ishin të vetëdijshëm se nuk mund t'ju ndodhë asgjë, jashtë dëshirës së Zotit. Ata gjithsesi ishin në fitim, ngase o do ta fitonin luftën o do të vriteshin si shehidë, e cilado prej tyre për ata ishte fitim.



62. Ata ju betohen *(myslimanëve)* në Allahun për t'ju bërë juve të kënaqur *(se s'kanë qëllime të këqia)*, e më e drejtë është që ata të bëjnë të kënaqur Allahun dhe të dërguarin e Tij *(me adhurim e vepra të sinqerta)* nëse vërtet janë besimtarë.

63. A nuk e ditën ata se kush kundërshton Allahun dhe të dërguarin e Tij, atij i është caktuar zjarri i xhehenemit, ku do të jetë përjetë, e ky është ai poshtërimi i madh.

64. Hipokritët kanë dro se do të zbritet ndonjë kaptinë që do të nxjerrë në shesh atë që kanë në zemrat e tyre. thuaj: "Ani, talluni!" Allahu do ta zbulojë atë që i frikësoheni.

65. E nëse i pyet ti ata *(përse tallen)*, do të thonë: "Ne vetëm jemi mahitur e dëfruar". Thuaju: "A me Allahun, librin dhe të dërguarin e Tij talleni?"

66. Mos kërkoni fare ndjesë, ju pasiqë *(shpallët se)* besuat, keni mohuar. Nëse një grupi nga ju i falim, grupin tjetër e dënojmë, ngase ishin kriminelë.

67. Hipokritët dhe hipokritet janë si njëri tjetri; urdhërojnë për të keqen e ndalojnë nga e mira dhe shtrëngojnë duart e tyre. Harruan Allahun *(nuk u bindën)*, prandaj Ai i harroi *(nga mëshira)*. Nuk ka dyshim, hipokritët janë ata të prishurit.

68. Hipokritëve dhe hipokriteve dhe jobesimtarëve Allahu u ka përcaktuar zjarrin e xhehenemit, ku do të jenë përgjithmonë, ai mjafton për ta, dhe ata i ka mallkuar, Allahu. Ata kanë dënim të pandërprerë.*

---

Atyre që nuk e kishin besuar me bindje e sinqeritet Allahun, të dërguarin e Tij, Ahiretin, Allahu nuk ua pranon veprat, pse edhe namazi i tyre ishte me përtaci, e edhe sadakatë që i jepnin ishin më tepër sa për sy e faqe.

Zoti porositi myslimanët të mos i mashtrojë, e as të mos e çmojnë aq shumë pasurinë e as fëmijët e tyre, sepse ato janë shkak i dënimit të tyre, ngase ata kanë lidhur lakminë për to, e do të ngelin jashtë besimit dhe do t'i ngulfatë vdekja me kufr. Myslimanët duhej të dinin se ata nuk ua donin të mirën, duke u bërë lajka nga frika; prandaj nuk duhet besuar atyre.

* Munafikët i bënë vërejtje Pejgamberit në ndarjen e plaçkës së fituar në luftën e Hunejnit. Ata nuk përfillnin urdhërin e Zotit sipas të cilit e ndante Pejgamberi, por saherë që nuk u jepej shumë, ankoheshin në drejtësinë e ndarjes. Pejgamberi dëgjoi për intrigat e tyre dhe u brengos shumë e pastaj tha: "Zoti e mëshiroftë Musain, atë e kanë ofenduar edhe më shumë!"

Për t'i ndalë atakimet e tyre, Zoti përcaktoi definitivisht kategoritë të cilave u takojnë pjesët nga llojet e lëmoshave. Këtu nuk është fjala për lëmoshat vullnetare, por për ato obliguese, siç është zeqati etj. Këtu janë përmendur tetë kategori për të cilat obligohet bashkësia njerëzore të ndihmojë, nëse ekzistojnë të gjitha këto kategori në një shoqëri, e nëse jo, atëherë ajo e cila ekziston.



**69. Ju hipokritë jeni si ata para jush, që ishin më të fuqishëm se ju, kishin më shumë pasuri e fëmijë, që përjetuan ata që u takoi, sikurse që përjetuat edhe ju pjesën tuaj, madje edhe ju u zhytët** *(në të këqija)* **siç u zhytën ata. Të tillët asgjësuan veprat e veta në këtë jetë dhe në jetën tjetër, dhe të tillët janë plotësisht të dëshpruar.**

**70. A nuk u arrijti atyre lajmi i atyre që ishin më heret si: i popullit të Nuhut, i Adit, i Themudit, i popullit të Ibrahimit, i atyre të Medjenit dhe i të rrotulluarve** *(populli i Lutit)*. **Atyre u patën ardhur të dërguarit e tyre me argumente. Allahu** *(që i shkatërroi)* **nuk ua bëri atyre padrejtë, por ata ia bënë vetes.**

**71. Besimtarët dhe besimtaret janë të dashur për njëri-tjetrin, urdhërojnë për të mirë, e ndalojnë nga e keqja, e falin namazin dhe japin zeqatin, respektojnë Allahun dhe të dërguarin e Tij. Të tillët do t'i mëshirojë Allahu. Allahu është ngadhënjyes, i urtë.**

**72. Besimtarëve dhe besimtareve Allahu u premtoi xhennete nën të cilët rrjedhin lumenj, në to do të jenë përgjithmonë, dhe** *(u premtoi)* **vendbanime të bukura në xhennetin e Adnit, edhe një disponim nga Allahu që është mbi të gjitha. Ky, pra është ai shpëtimi i madh.**

---

Me fjalën "**punonjësit**" kuptohen ata që e mblidhnin zeqatin, pra kuptohet se tubimit të zeqatit i është dhënë rëndësi e madhe. "**Muelefeti kulubë**" ishin ata që kishin pranuar fenë islame, por druhej se nuk ishin mjaft stabilë. Umeri i Hatabit nuk u dha më të tillëve, ngase nuk ndjeu nevojë për ta. "**Rruga e Allahut**" - është çdo përpjekje për të mirën e bashkësisë islame në përgjithësi.

Hipokritët, të cilëve ende nuk u kishte fjetur besimi si duhet në zemrat e tyre, e fyenin Pejgamberin, e kur dëgjohej për fyerjet e tyre, ata betoheshin sikur nuk kanë pasur ndonjë qëllim të caktuar, mirëpo, kur vërejtën se çdo gjë i shkon në vesh pejgamberit, u frikësuan se Zoti do të shpallte ndonjë pjesë nga Kur'ani e do t'i demaskonte. Disa prej tyre u penduan sinqerisht dhe shpëtuan, disa i dënoi Zoti edhe në këtë jetë dhe i njoftoi me dënimin që i pret ata në Ahiret.



**73. O Pejgamber, lufto jobesimtarët dhe hipokritët dhe sillu rreptë ndaj tyre - vendi i tyre është xhehenemi që është përfundimi më i keq.**

**74. Ata betohen në Allahun se nuk kanë thënë *(asgjë të keqe)*, e në të vërtetë, kanë thënë fjalë që nuk përkojnë me besimin, dhe pasi patën shprehur besimin ata e mohuan, dhe u përpoqën për atë *(mbytjen e Pejgamberit)* që nuk e arritën. Ata nuk urrejnë për tjetër pos pse Allahu nga mirësitë e Tij dhe i dërguari i Tij i begatoi ata. Nëse ata pendohen do të jetë më mirë për ta, e nëse refuzojnë, Allahu i dënon më një dënim të dhembshëm si në këtë botë ashtu edhe në botën tjetër. E në këtë rruzull të tokës nuk ka për ta as mbrojtës, e as ndihmës.**

**75. E prej tyre *(hipokritëve)* pati sish që i patën dhënë besën Allahut që: "Nëse na jep *(Allahu)* nga mirësia e Tij, ne do të ndajmë lëmoshë dhe do të bëhemi prej punëmirëve.**

**76. Kur ju dha *(Allahu)* nga të mirat e Veta, ata bënë koprraci me atë *(që u dha)*, e thyen besën dhe u zmbrapsen nga respekti ndaj Allahut.**

**77. Dhe për shkak se e thyen besën që i patën dhënë Allahut, dhe për shkak të asaj se gënjenin, Allahu u ngjeshi hipokrizinë në zemrat e tyre deri në ditën që e takojnë Atë.**

**78. A nuk e ditën ata se Allahu e di fshehtësinë e tyre *(në zemra)*, bisedën e tyre, dhe se Ai *(Allahu)* i di të gjitha të fshehtat****

**79. Ata *(hipokritë)* që i përqeshin besimtarët, që me vullnetin e vet japin lëmoshë, i përqeshin edhe ata të cilët nuk kanë më shumë se çka është e domosdoshme për jetesën e tyre, e njëkohësisht tallen me ta, Allahu u dha shpërblimin e talljeve të tyre - dënimin më të rëndë.**

---

* Edhe hipokritët e kohës së Pejgamberit ishin si popujt para tyre, të cilëve u patën ardhur pejgamberë, por ata nuk dëgjuan, andaj edhe pse ishin më të fuqishëm dhe më të pasur, nuk fituan asgjë sepse Allahu i shkatërroi ata, e do t'i shkatërroj edhe këta. Hipokritët janë miq të njëri-tjetrit, dhe i kishin pesë vese: mësonin për keq, ndalonin nga e mira, faleshin me përtesë, nuk jepnin zeqat dhe nuk respektonin urdhërin e Allahut e të Pejgamberit për luftë etj.

Besimtarët janë të pajisur me pesë cilësi te përkundërta: mësojnë për mirë, ndalojnë nga e keqja, falen me dëshirë e pa përtesë, japin me dëshirë zeqatin dhe respektojnë çdo udhëzim të Allahut dhe të të dërguarit të Tij.

Xhenneti që u është premtuar besimtarëve do të jetë "**Adni**", që është një ndër xhennetet më të dalluara e më të mira.

Pejgamberi është urdhëruar t'i luftojë katër kategori: idhujtarët, ithtarët e librit, hipokritët dhe rrebelët **(ajetet: 5, 29, 73 në këtë kaptinë dhe 9 Huxhurat).**



**80. Kërko falje për ta ose mos kërko** ***(është njëjtë)*****, e edhe nëse kërkon falje shtatëdhjetë herë, Allahu nuk do t'ua falë, sepse ata mohuan Allahun dhe të dërguarin e Tij, e Allahu nuk vë në rrugë të drejtë** ***(të shpëtimit)*****, ata që nuk respektojnë.**

**81. Ata** ***(hipokritë)*** **që mbetën** ***(pa shkuar në luftë)*****, u gëzuan për ndejen e tyre pas të dërguarit të Allahut dhe nuk dëshiruan që të luftonin me pasurinë dhe veten e tyre në rrugën e Allahut dhe thanë: "Mos dilni** ***(në luftë)*** **në vapë!" Thuaju: "Zjarri i xhehenemit ka vapën edhe më të fortë, nëse janë që kuptojnë!"**

**82. Le të qeshin pak** ***(në dynja)*** **e le të qajnë shumë** ***(në botën tjetër)*****. Ai është shpërblim i asaj që fituan.**

**83. Nëse Allahu të kthen ty** ***(prej Tebukut)*** **te ndonjë grup i tyre** ***(i hipokritëve)*****, e ata të kërkojnë leje për të dalë** ***(me ty në ndonjë luftë)*****, thuaju: "Ju nuk do të dilni kurrë me mua dhe kurrë nuk do të luftoni ndonjë armik së bashku me mua! Ju ishit të kënaqur herën e parë që nuk luftuat, pra rrini me ata që mbetën!"**

**84. Dhe asjnërit prej tyre kur të vdesin, mos ia fal namazin** ***(e xhenazës)*** **kurrë, e as mos qëndro pranë varrit të tij** ***(për lutje e vizitë)*****, pse ata mohuan Allahun dhe të dërguarin e Tij dhe vdiqën kryeneçë.**

**85. Po ty të mos duket e mirë pasuria e tyre dhe fëmijët e tyre. Allahu deshi t'i mundojë me të në këtë botë dhe t'u dalë shpirti duke qenë mohues.**

**86. E kur zbritët një kaptinë** ***(që thotë)*****: të besoni Allahun dhe luftoni së bashku me të dërguarin e Tij, ata të pasurit kërkuan leje prej teje dhe thanë: "Na le të mbesim me ata që rrinë!"**

---

Ibni Ubej, kreu i munafikëve pat folur kundër Pejgamberit edhe në luftën Beni Mustalik, mandej edhe në atë në Tebuk. Ata u përpoqën ta mbytnin Pejgamberin mu në Tebuk, por nuk patën sukses, e betoheshin se nuk kishin folur gjë kundër. Ata, e mira e Zotit i kishte çuar peshë, ishin pasuruar, ishin siguruar etj., e Pejgamberi nuk u kishte faj.

Ai që pat thënë se do të japë zeqat e sadaka nëse Allahu më begaton, ishte njëfarë hipokriti i quajtur me emrin Thalebe, i cili pasi ishte pasuruar, dalëngadalë u largua prej namazeve, prej xhumasë, prej zeqatit, prandaj Pejgamberi i tha: vaj medet për Thaleben. Thuhet se ky ishte shkak i zbritjes së këtij ajeti.

Të gjitha këto sjellje tradhtare kundër Pejgamberit dhe myslimanëve ishin si shkak që jeta e tyre të përfundojë me hipokrizi - ruana Zot!



**87. U pajtuan të mbesin me ata që nuk vajtën *(në luftë)*. Po zemrat e tyre janë mbyllur, andaj ata nuk kuptojnë.**

**88. Por ,i dërguari, e së bashku me të edhe ata që besuan, luftuan me pasurinë dhe veten e tyre dhe atyre u takuan të gjitha të mirat, ata janë të shpëtuarit.**

**89. Allahu u ka përgatitur atyre xhennete që në to rrjedhin lumenj, ku do të qëndrojnë përgjithmonë. Ai është suksesi i madh***

**90. Disa nga arabët beduinë që kërkuan falje, erdhën për t'iu dhënë leje *(të mos shkonin në luftë)*, e ata të tjerët që kishin gënjyer *(me besim)* Allahun dhe të dërguarin e Tij ishin ndalë *(pa leje)*. Ata që prej tyre nuk besuan, do t'i godasë dënim i ashpër.**

**91. Nuk është ndonjë mëkat për të dobëtit, as për të sëmurët, e as për ata që nuk kanë me çka të përgatiten, kur janë të sinqertë ndaj Allahut dhe të dërguarit të Tij, pra për të mirët nuk ka rrugë qortimi. Allahu falë shumë, është mëshirues.**

**92. *(nuk ka qortim)* Dhe as për ata që kur erdhën te ti për t'i bartur me kafshë, u the: "Nuk kam me çka t'ju bartë. Ata u kthyen, e prej pikëllimit pse nuk kishin me çka te përgatiteshin nga sytë e tyre ridhnin lotë.**

**93. E keqja është për ata që duke qenë pasanikë kërkuan leje dhe u pajtuan të mbeteshin me ata që nuk vajtën. Po, Allahu ka vulosur zemrat e tyre, ata nuk do të gjejnë rrugë.**

---

* Për përgatitje të luftës në Tebuk, myslimanët dhanë sasi të mëdha të pasurisë së vet, dhanë edhe ata që nuk kishin aq mundësi, vetëm që të mos ndaheshin nga vëllezërit e tyre. Hipokritët për ata që dhanë shumë thonin: Japin për autoritet, kurse për ata që dhanë pak: Zoti nuk ka nevojë për një dhënie të tillë.

Thuhet: Kur vdiq Ibni Ubejj ibni Selul, kreu i munafikëve në Medinë, vjen djali i tij, Abdullahu, që ishte sahabij shumë i mirë dhe kërkoi prej Pejgamberit t'i japë këmishën e vet për ta mbështjellur babain e tij në vend të qefinit. Pejgamberi ia dha. Pastaj, lut Pejgamberin t'ia falë xhenazën. Pejgamberi ngritet t'ia falë, e Ymeri thotë: O i dërguar i Allahut! A munafikut më të përbetuar i fal xhenazën?!'' Pejgamberi ia ktheu: Largohu Ymer, Zoti më tha: kërko ose mos kërko... e unë po shfrytëzoj të parën: kërko falje...! Ia fali xhenazën, e përcolli dhe u ngrit mbi varrin e tij. Por nuk shkoi shumë e u shpall ajeti: 84, sipas së cilit ndërpriten të gjitha lidhjet me munafikët.

Fjala shtatëdhjetë, nuk është numër i kufizuar, por arabët kishin adet të thonin për diçka shumë, shtatëdhjetë herë, sikur që kemi zakon të themi në: njëqind herë. Pra, nuk është qëllim numri i caktuar.



**94. Kur të ktheheni te ata, ata do t'ju kërkojnë falje, thuanju: "Mos u arsyetoni, ne nuk ju besojmë, për gjendjen e juaj na ka njoftuar Allahu. Veprën tuaj do ta shohë Allahu dhe i dërguari i Tij, e pastaj ju do të ktheheni te Ai që i di të fshehtat dhe të dukshmet, e Ai do t'ju lajmërojë për atë që keni vepruar.**

**95. Ata do t'ju betohen në Allahun, kur të ktheheni te ata, për të mos i qortuar, ju pra hiqnu tyre ata janë të ndyrë, e vendi i tyre do të jetë xhehenemi, shpërblim për atë që fituan.**

**96. Ata ju betohen juve që të jeni të kënaqur ndaj tyre, e nëse ju shprehni kënaqësi, Allahu nuk është i kënaqur me popullin e paturpshëm.**

**97. Arabët beduinë janë të pajisur me mohim e hipokrizi më të fortë, dhe janë më të përshtatshëm për të mos i njohur dispozitat që ia zbriti të dërguarit të Tij Allahu. Allahu i di çështjet, Ai është i urtë.**

**98. Ka disa beduinë që për atë që e jep, e konsideron si të dështuar dhe presin kthesa kundër jush. Kundër tyre e ardhmja qoftë e keqe ! Allahu dëgjon, di.**

**99. Po, ka edhe disa nga beduinët që besojnë Allahun dhe botën tjetër dhe atë që e japin e konsiderojnë afrim te Allahu dhe bekim te i dërguari. Veni re, ato janë afrime te Allahu për ata, e Allahu do t'i përfshijë në mëshirën e Tij. Allahu falë dhe është mëshirues.**

---

Pasi munafikët nuk shkuan me Pejgamberin në momentin më të vështirë në luftë, edhe të tjerëve u thanë të mos shkojnë, pastaj u tallën me besimtarët, Allahu tha: qeshni në këtë dynja, por kjo është kohë e shkurtër, keni për të qarë në Ahiret pa pushim.

Në Medinë kishin mbetur pa shkuar në luftë edhe disa besimtarë, me arsye dhe me lejen e Pejgamberit, por për ata që kishin bërë gënjeshtër, Allahu e urdhëroi Pejgamberin që të mos i pranojë të shkojnë me të kurrë, edhe nëse kërkojnë. Dhe kështu, me munafikët e Medinës këputen të gjitha marrëdhëniet, madje edhe ato shpirtërore.



100. Allahu është i kënaqur me të hershmit e parë prej muhaxhirëve *(migruesve)* dhe prej ensarëve *(vendasve-ndihmëtarë)* dhe prej atyre që i pasuan ata me punë të mira, e edhe ata janë të kënaqur ndaj Tij. Atyre u ka përgatitur xhennete, në të cilët rrjedhin lumenj, ku do të jenë përjetë të pasosur. E ky është fitim i madh.

101. Edhe rreth jush ka beduinë që janë hipokritë, e edhe nga banorët e Medinës që janë përcaktuar për hipokrizi. Ti nuk i di ata, Ne i dimë, ata do t'i dënojmë dy herë, pastaj shtyhen në dënimin e madh.

102. Ka edhe të tjerë që i kanë pranuar mëkatet e veta: ata përzien vepra të mira, e edhe të tjera të këqija. Atyre do t'ua falë Allahu, se Ai i falë atij që pendohet, e mëshiron atë që përmirësohet.

103. Merr prej pasurisë së tyre *(të atyre që pranuan gabimin)* lëmoshë që t'i pastrosh me të dhe t'u shtosh *(të mirat)* dhe njëkohësisht lutu për ta, se lutja jote është qetësim për ta. Allahu dëgjon e sheh.

104. A nuk e ditën ata se Allahu është Ai që pranon pendimin e robëve të vet, pranon lëmoshat dhe se, vetëm Allahu është Ai që shumë pranon pendimin dhe është mëshirues.

105. Dhe thuaj: "Vepronì, Allahu do ta shohë veprën tuaj, edhe i dërguari i Tij e besimtarët, e më vonë do të ktheheni te njohësi i të fshehtës dhe të dukshmes, e do t'ju njoftojë për atë që vepruat.

106. Ka edhe të tjerë që janë duke pritur urdhërin e Allahut, a do t'i dënojë apo do t'i falë pas pendimit. Allahu e di gjendjen e tyre dhe di ç'bën me ta.*

* Në këto ajete flitet për hipokritët nga radhët e beduinëve që nuk patën shkuar në luftë, si fisi Esed e Gatfanë, të cilët kërkuan falje. Disa të tjerë nuk kërkuan fare. Allahu nuk i merr në përgjegjësi ata që ishin të dobët fizikisht, të sëmurë, ata që nuk kishin me çka të përgatiteshin, e as ata që u kthyen duke qarë, pse nuk patën me çka të udhëtonin. Këta ishin nja shtatë ensarë. Ai do t'i marrë në përgjegjësi ata që patën mundësi e nuk shkuan. Ata kërkuan falje duke u betuar në Allahun dhe përpiqeshin t'i përfitonin myslimanët, por Allahu këshilloi myslimanët të hiqen prej tyre, sepse Ai nuk ishte i kënaqur me ta.

Arabët beduinë ishin edhe më mohues e më hipokritë, ngase jetonin në shkretëtirë dhe nuk dinin për norma morali, nuk dinin fare për sheriatin islam, ndërsa atë që e jepnin si lëmoshë e trajtonin si gjobë, andaj mezi pritnin ndonjë të keqe për myslimanët. Por kishte edhe asish që besonin drejt.



**107.** *(nga hipokritët më të shëmtuarit janë)* **Edhe ata që ndërtuan xhami sherri, mosbesimi e përçarjeje mes besimtarëve dhe ftuan në pritje** *(solemne)* **atë që më parë kishte luftuar kundër Allahut dhe të dërguarit të Tij. Ata do të betohen: "Ne nuk kemi pasur tjetër qëllim, vetëm për të mirë!" Po Allahu dëshmoi se ata vërtet janë rrenacakë.**

**108. Ti mos u fal aty kurrë! Një xhami e cila që prej ditës së parë është themeluar në respekt ndaj Allahut** *(pa hile)*, **është më e drejtë të falesh në të, aty ka burra që dëshirojnë të pastrohen mirë, e Allahu i do të pastrit.**

**109. A është më i mirë ai që ndërtesën e vet e themeloi në devotshmëri dhe në kënaqësi të Allahut, apo ai që ndërtesën e vet e themeloi buzë bregut të shembur e bashkë me të bie në zjarrin e xhehenemit? Allahu nuk i udhëzon njerëzit zullumqarë.**

**110. Ndërtesa e atyre të cilën e ndërtuan ata** *(e që e shembi Pejgamberi)* **vazhdimisht do të jetë mllef në zemrat e tyre, pos nëse pëlcasin zemrat e tyre. Allahu di, është i urtë.**

**111. Allahu bleu prej besimtarëve shpirtrat dhe pasurinë e tyre me xhennet. Luftojnë në rrugën e Allahut, mbysin dhe mbyten.** *(Allahu dha)* **Premtim të cilin e vërtetoi në Tevrat, Inxhil e Kur'an. E kush është më zbatues i sigurt i premtimit të vet se Allahu? Pra, gëzonju tregtisë që e bëtë me Të. Ky është suksesi i madh.**

---

Meritën më të madhe e kanë ata më të hershmit, muhaxhirë e ensarë, por meqë thuhet se edhe ata që ndjekin traditat e tyre janë me ata me të cilët Allahu është i kënaqur, është shpresë se kjo dispozitë do të vlejë për të gjithë myslimanët e mirë, deri në kijamet.

Edhe në Medinë, e edhe përreth saj kishte hipokritë të fshehtë për të cilët Zoti e njoftonte Muhammedin. Thuhet se Pejgamberi i kishte treguar një shokut të vet, Huzejfe bin Jumanit, emrat e disa hipokritëve të fshehur dhe i kishte thënë që të mos i tregonte askujt. Huzejfeja konsiderohej shoku i sekreteve të Pejgamberit, andaj Ymeri i Hatabit nuk shkonte t'i falë askujt xhenazën, pok nuk e shihte aty Huzejfen.

Hipokritët e tillë, Zoti tha se do t'i dënojë dy herë; herën e parë ose do t'i mbyste ose do t'i çonte në robërim, e herën tjetër në çastin e vdekjes dhe në varr.

Një grup ishte që nuk kishte vajtur në luftë, jo pse ishin hipokritë, por nga përtacia, e Pejgamberi porositet të pranojë nga ata lëmoshë dhe të lutet për ta në mënyrë që ta ndiejnë veten myslimanë të mirë.

Sikundër po shihet, hipokritët ishin tre llojesh: të vendosur në hipokrizi, të penduar që kërkonin falje dhe të tillë që çështja e tyre priste urdhërin e Zotit. Ata ishin tre shokë të Pejgamberit që kishin marrë pjesë në luftën e Bedrit, por në rastin e Tebukut ngelën në shtëpi dhe nuk u ngutën të kërkonin falje e as të shprehnin pendimin. Ata mbetën pesëdhjetë ditë të izoluar prej myslimanëve derisa erdhi shpallja nga Zoti kur ua pranoi pendimin.



112. *(Të xhennetit janë)* **Edhe ata që pendohen, ata që sinqerisht adhurojnë, ata që falënderojnë, ata që agjërojnë, ata që bëjnë ruku, që bëjnë sexhde, që urdhërojnë për të mira e ndalojnë nga të këqiat, edhe ata që përmbushin dispozitat e Allahut. Pra, përgëzoj besimtarët.**

**113. Nuk është e drejtë për Pejgamberin e as për besimtarët të kërkojnë falje për idhujtarët, edhe nëse janë të afërt të tyre, pasi që ta kenë të qartë se me të vërtetë ata** *(idhujtarët)* **janë banues të xhehenemit.**

**114. Edhe lutja e Ibrahimit për babain e vet nuk ishte tjetër, pos për shkak të një premtimi që ia pat premtuar atij, e kur iu bë e qartë se ai është armik i Allahut, u largua prej tij. S'ka dyshim, Ibrahimi ishte shumë i ndieshëm dhe i butë.**

**115. Allahu nuk e humb një popull pasi që ta ketë udhëzuar atë, para se t'ju sqarojë atyre se prej çka duhet ruajtur. Allahu është i gjithdijshëm për secilin send.***

**116. S'ka dyshim se sundimi i qiejve e i tokës është i Allahut, Ai jep jetë edhe vdekje, e ju, përveç Allahut, nuk keni përkrahës as ndihmës tjetër.**

**117. Allahu ia fali Pejgamberit, edhe muhaxhirëve edhe ensarëve, të cilët në çastin e vështirë shkuan pas tij, kur** *(nga vështirësitë)* **zemrat e një grupi nga ata, gati u lëkundën, por Ai ua fali** *(i stabilizoi zemrat e)* **atyre. Vërtet Ai është i butë, i mëshirshëm ndaj tyre.**

---

* Xhami e sherrit ose "**Mesxhidu dirar**", si është quajtur në Kur'an, ishte një faltore të cilën e kishin ndërtuar hipokritët me iniciativën e njëfarë Ebu Amirit të cilin edhe e ftuan në atë solemnitet. Pas disfatës së idhujtarëve Hevazin në luftën e Hunejnit, Ebu Amiri si prift i krishter ikën dhe shkon në Sham. Ai ishte betuar se do të luftonte kundër Muhammedit, dhe prej atje i porosit hipokritët të përgatisin armë e fuqi dhe të ndërtojnë një faltore si vend tubimi, ndërsa ai do të shkonte te sunduesi bizantin, prej nga do ta sjellë një ushtri për ta ndjekur Muhammedin dhe shokët e tij nga Medina. Hipokritët ndërtuan xhaminë dhe shkuan e i thanë Pejgamberit: e ndërtuam për të dobëtit, për të sëmurët, për ndonjë natë të vështirë me shi, e kemi dëshirë të vijshë ti, të falesh në të dhe të na e bekosh. Pejgamberi u vesh, u përgatit të shkojë, kur ja, arriti Xhibrili me këtë ajet. Kur e kuptoi Pejgamberi qëllimin e tyre, urdhëroi disa sahabë, të cilët vajtën dhe e dogjën, e rrënuan, shpartalluan të tubuarit dhe atë vend e caktuan vend hedhurinash.

Shembulli i xhamisë-ngrehinës në themele të shëndosha dhe i asaj në themele buzë shembjes, figuron **(përfaqëson, shembllen)** besimtarin e sinqertë në besimin e tij si dhe hipokritin.



**118.** ***(Ai u fali)*** **Edhe atyre të treve, të cilëve iu pat shtyrë aq** ***(pranimi i pendimit)*** **sa që toka u bë e ngushtë për ta, përkundër gjerësisë së saj, kur u ngushtuan edhe shpirtrat e tyre sa që u bindën se nuk ka strehim prej Allahut** ***(tjetërku)*** **pos te Ai. Prandaj edhe atyre ua fali Ai, në mënyrë që të pendohen. Allahu pranon pendimin se është mëshirues.**

**119. O ju që besuat! ta keni në kujdes Allahun dhe të jeni me ata të drejtit.**

**120. Nuk ishte me vend për banorët e Medinës e as për ata që ishin rreth tyre nga beduinët, të ngelin** ***(pa shkuar)*** **pas të dërguarit të Allahut e as të kursejnë veten e tyre ndaj vetes së tij** ***(Pejgamberit)*****. Nuk ishte me vend ngase, ata nuk i godet as etja, as lodhja, as uria kur janë në rrugën e Allahut, dhe nuk shkelin ndonjë vend që i hidhëron mosbesimtarët, dhe nuk arrijnë kundër armikut çkado qoftë** ***(mbytje, robërim të tyre ose ngadhënjim mbi ta)*****, vetëm se të gjitha ato do t'u evidentohet atyre si vepër e mirë** ***(shpërblyese)*****. Allahu nuk ua humb shpërblimin veprimmirëve.**

**121. Dhe nuk japin kontribut, të vogël ose të madh, nuk kapërcejnë ndonjë luginë, e që të mos u shënohet** ***(për shpërblim)*** **atyre, për t'i shpërblyer Allahu më së miri atë që vepruan.**

**122. Nuk është e nevojshme të dalin në luftë të gjithë besimtarët. E përse nga çdo grumbull i tyre të mos shkojë një grup për t'u aftësuar në diturinë fetare, për ta mësuar popullin e vet kur të kthehet te ata, në mënyrë që ata ta kuptojnë** ***(e të ruhen)*****.**

---

Njeriu e blen një send kur ka nevojë për të, Zoti s'ka nevojë për asgjë, sepse gjithçka është e Tij, pra nuk ka prej kujt të blejë. Fjala është se Zoti u premtoi xhennetin atyre që e japin jetën e pasurinë për hir të lartësimit të fjalës së Zotit, e besimtarët bënë bujari me jetën dhe pasurinë e tyre, kjo duket si një lloj këmbimi, andaj edhe u quajt blerje e tregti.

Ka ndodhur që disa besimtarë të jenë lutur për të afërmit e vet që t'i falë Zoti; kështu, edhe Pejgamberi është lutur për axhën e vet Ebu Talibin, është lutur edhe Ibrahimi për babain e vet; mirëpo, me këtë ajet kuptohet se janë lutur pa e ditur të vërtetën, sepse kur e kanë kuptuar, nuk janë lutur më as Ibrahimi, e as Muhammedi, por as myslimanët për të afërmit e tyre që vdiqën si idhujtarë ose si hipokritë.



**123. O ju që besuat! Luftoni jobesimtarët që i keni afër jush, e le ta ndiejnë prej jush grushtin e fortë kundër tyre. E dine se Allahu është me të devotshmit.**

**124. E kur zbret ndonjë kaptinë, ka prej tyre që thonë: "Cilit prej jush ia shtoi kjo besimin?" Sa u përket atyre që besuan, atyre u shtohet besimi dhe gëzohen për të.**

**125. E sa u përket atyre që kanë sëmundje në zemrat e tyre, ajo *(zbritja e kaptinës)* ndytësisë së tyre u shton ndytësi dhe ata vdesin si jobesimtarë.**

**126. A nuk e shohin ata se për çdo vit sprovohen një herë ose dy herë, e përsëri nuk pendohen e as nuk marrin mësim.**

**127. E kur u zbret ndonjë kaptinë *(që turpësinë e tyre)* ata shikojnë njëri-tjetrin *(e thonë mes vete)*: a ju pa ndokush ju, e pastaj largohen. Allahu prapësoi zemrat e tyre ngase ishin popull që nuk kuptonte.***

**128. Juve ju erdhi i dërguar nga lloji juaj, atij i vie rëndë për vuajtjet tuaja, sepse është lakmues i rrugës së drejtë për ju, është i ndijshëm dhe i mëshirshëm për besimtarët.**

**129. Po nëse ata refuzojnë *(atë që ua sjell)*, atëherë thuaj: "Allahu është për mua mjaft, s'ka të adhuruar pos Tij, vetëm te Ai jam mbështetur, e Ai është Zot i Arshit të madh!"****

---

* Allahu i fali Pejgamberit atë që patë lejuar disa hipokritë të mos shkonin në Tebuk. Ua fali edhe besimtarëve që u vonuan ose nuk vajtën e pastaj u penduan. Ua fali edhe atyre të treve, puna e të cilëve zgjati aq shumë sa që dëshiruan të hynin në dhé për së gjalli, pse pasi që urdhëroi Pejgamberi bojkotimin e tyre, nuk ua përcillte kush as përshëndetjet, nuk fliste askush me ta, edhe gratë e fëmijët e tyre u izoluan nga ata. Ata ishin: Kabi, Helali dhe Mirare.

Rrugëtimi për në Tebuk ka qenë shumë vështirë, mirëpo, përderisa ato vështirësi i përballoi vetë Pejgamberi, do të duhej që myslimanët të mos ngelnin prapa tij, madje do të duhej ta dinin se çdo vështirësi, çdo hap i kaluar në atë rrugë të Zotit do të ngriste autoritetin e myslimanëve, do të brengoste shpirtrat e kundërshtarëve, dhe në fund, do të shpërblehej nga i madhi Zot me shpërblimin më të mirë.

Ashtu siç është e nevojshme lufta kundër armikut , ashtu është i nevojshëm edhe angazhimi për të mësuar dhe fituar njohuri të plota në çështjen e fesë. Prandaj, kujdesi ndaj atyre që janë përcaktuar për përgatitje profesionale, duhet të jetë gjithnjë prezent ndër myslimanët.

Munafikët ia kishin frikë gjithnjë shpalljeve të ajeteve a kaptinave të Kur'anit, ngase ato zbulonin tradhtinë e tyre të fshehtë, andaj me qëllime tendencioze u bënin pyetje myslimanëve për shtimin e besimit të tyre me vazhdimin e zbritjeve. Ndonjëherë, përvidheshin dhe iknin që të mos dëgjonin rrëfimet e Kur'anit për marrëzitë e tyre.

** Pejgamberi ynë është shumë i dhimbshëm për ymetin e vet. Atë e mundon çdo pakënaqësi që e godet ymetin, është i pangopur me dashuri ndaj besimit të ymetit, është i dhimbshëm e mëshirues.

Edhepse ishte i pajisur me virtyte më të larta, munafikët nuk pranuan sinqerisht udhëzimet e tij, por ai që ka besën në Allahun, nuk mbetet keq për askë tjetër.

Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi i kësaj kaptine. Zoti qoftë falënderuar!

# SURETU JUNUS
## KAPTINA 10

*E zbritur në Meke pas sures Isra, ajete: 109*

*Sikurse edhe kaptinat e tjera të zbritura në Meke, edhe kjo shtron çështjen e themeleve të besimit islam, siç është besimi në Zotin që është një, në librat e shpallura, në të dërguarit, në ringjalljen dhe në përgjegjësinë. Në përgjithësi sugjeron besim ndaj shpalljeve qiellore, e veçanërisht besim ndaj Kur'anit famëlartë, vulës së librave të zbritura dhe mrekullisë së përjetshme gjatë tërë jetës së kësaj bote.*

*Në fillim kjo kaptinë parashtron çështjen e shpalljeve dhe të të dërguarve, si rregull e ligj i të madhit Zot, që nuk la popull pa i dërguar pejgamber, prandaj idhujtarët kurejshitë nuk do të duhej të habiteshin pse në mesin e tyre dërgohet pejgamberi i fundit, Muhammedi a.s.*

*Mandej, më mënyrë bindëse, përshkruan cilësitë e Zotit Krijues, i cili, sipas dëshirës së vet sajoi gjithësinë me të gjitha qeniet dhe sendet në të. Thekson se edhe Kur'ani është një nga veprat e Zotit fuqiplotë dhe si i tillë është mrekulli e përjetshme dhe e pa konkurencë prej kujtdo tjetër.*

*Në këtë kaptinë u bëhet një vështrim edhe ngjarjeve dhe tregimeve të disa pejgamberëve si të Nuhut, Musait dhe të Junusit e popullit të tij. Për rastin karakteristik të Junusit dhe të popullit të tij, kjo kaptinë quhet me emrin "**Junus**".*

*Përveç çështjeve të tjera, të cilat kjo kaptinë i rrah në mënyrë të hollësishme, në fund të saj i drejtohet urdhëri Pejgamberit tonë që t'u përmbahet në përpikëri dispozitave të sheriatit islam, të jetë i durueshëm, i qëndrueshëm dhe i fortë ndaj vështirësive që do t'i paraqiten gjatë jetës për në rrugën e Zotit.*




## SURETU JUNUS

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Elif, Lamë, Ra. Këto janë ajetet e librit të pacenueshëm.**

**2. A ishte çudi për njerëzit, që Ne një njeriut nga mesi i tyre i thamë: Tërhiqjau vërejtjen njerëzve, kurse ata që besuan gëzoi se me të vërtetë kanë pozitë të lartë te Zoti i tyre. E ata që nuk besuan thanë: "S'ka dyshim, kjo është një magji e vërtetë!"**

**3. Vërtet Zoti juaj është Allahu, i cili krijoi qiejt e tokën brenda gjashtë ditësh e pastaj qëndroi mbi Arshin; Ai rregullon gjendjen. Ndërmjetësues nuk do të ketë vetëm poqese lejon Ai. Ky, Madhëria e Tij është Allahu, Zoti juaj, pra adhurone Atë! A nuk merrni mësim?**

**4. Kthimi i të gjithë juve është te Ai, premtimi i Allahut, është i vërtetë. Ai e filloi krijimin e pastaj e përsërit atë për t'i shpërblyer me të drejtë ata që besuan dhe bënë vepra të mira. E për ata që mohuan, ka pije të valë dhe dënim të dhembshëm, për shkak se ata mohonin.**

**5. Ai e bëri diellin shndritës, e hënën dritë dhe asaj *(hënës)* ia caktoi fazat, që ta dini numrin e viteve dhe llogarinë. Allahu nuk krijoi këtë për tjetër, pos me qëllim të caktuar. Ai ia sqaron argumentet një populli që kupton.**

**6. Në ndërrimin e natës e të ditës, dhe në çka krijoi Allahu në qiej e në tokë, vërtetë ka fakte për njerëzit që kanë droje.**



**7. Ata që nuk presin takimin Tonë, që janë të kënaqur me jetën e dynjasë dhe kanë gjetur prehje në të, dhe ata që janë indiferentë ndaj argumenteve tona.**

**8. Vendi për të tillët është zjarri, për shkak të asaj që punuan.**

**9. E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, Zoti i tyre, për shak të besimit të tyre i udhëzon në xhennete të begatshme në të cilët rrjedhin lumenj.**

**10. Lutja e tyre aty është: "I lartë je o Allah!", e përshëndetja e tyre është: Selam! dhe lutja e fundit e tyre: "Falënderimi i qoftë Allahut, Zotit të botëve!"***

**11. Sikur Allahu t'ua shpejtonte njerëzve pranimin e kërkesës për të keqen, ashtu si e pranon shpejtimin e kërkesës për të mirën, atyre do t'u përfundonte afati *(i vdekjes)*. Po Ne, ata që nuk janë të bindur se do të vijnë para nesh, i lëmë të bredhin në mashtrimet e tyre.**

**12. E kur njeriun e godet dëmi, ai na lut qoftë shtrirë, ulur ose në këmbë, e kur Ne ia largojmë të keqen atij, ai vazhdon, sikurse të mos na ishte lutur fare për dëmin që e pat goditur. Kështu kriminelëve u duket mirë ajo që veprojnë.**

**13. Ne kemi shkatërruar gjenerata para jush *(o idhujtarë)*, pse bënin krime dhe pse nuk besonin, edhe pse të dërguarit u erdhën me argumente të qarta. Kështu i shpërblejmë Ne njerëzit kriminelë.**

**14. Pastaj juve ju bëmë zëvendësues pas tyre në Tokë për t'ju parë si do të veproni.**

---

* Zoti xh. sh. dërgoi pejgamberë te çdo popull, dërgoi edhe te mekasit që t'i udhëzojë dhe t'ua tërheqë vërejtjen për rrugën e gabuar që kishin marrë se do të digjeshin në zjarrin e xhehenemit, e atyre që ndjekin mësimet e Zotit, do të shpërblehen me xhennet.

Idhujtarët mekas, nuk munden ta kuptojnë këtë ligj të Zotit dhe nuk munden ta kuptojnë se një njeriu të mesit të tyre mund t'i vijë shpallja nga Zoti, e pasi që ajo i erdhi dhe nuk arritën të mohonin, atë e quajtën magji.

Zoti që ia shpalli Kur'anin Muhammedit, është i gjithfuqishëm; Ai e krijoi ekzistencën brenda gjashtë dite. Po të donte do ta krijonte për një moment ose për më gjatë, por Ai deshi ta krijojë për gjashtë etapa. Ai nuk pati as nuk ka nevojë për vend, por pasi krijoi gjithësinë qëndroi mbi Arshin. Para krijimit të gjithësisë, nuk pati nevojë për vend, nuk pati nevojë as pas krijimit; po përse atëherë tha: qëndron mbi Arsh? Kjo është punë e Tij, e askujt tjetër!

Ai i shpik krijesat, i zhduk ato, e sërish i rikthen për t'i shpërblyer a ndëshkuar. Ai krijoi diellin e shkëlqyer, vezullues dhe hënën e ndritshme me anën e së cilës njerëzit dinë të llogarisin kohën. Ai bëri që nata e dita të ndërrohen njëra me tjetrën për të mirën e njerëzimit.



**15. Dhe kur atyre u lexohen ajetet Tona të qarta, ata që nuk e besojnë takimin Tonë *(ringjalljen)*, thonë: "Sillna një Kur'an tjetër, ose ndryshoje këtë!" Thuaj: Mua nuk më takon që ta ndryshoj vetë, unë përcjelli vetëm atë që më shpallet, unë nëse kundërshtoj Zotin tim i frikësohem dënimit të një Ditës të madhe.**

**16. Thuaj: "Sikur të kishte dashur Allahu, unë nuk do t'ua kisha lexuar juve atë, as nuk u kisha njoftuar me të. Unë para tij kam jetuar një kohë në mesin tuaj *(as nuk kam ditur as nuk kam lexuar)*, a nuk mendoni?"**

**17. A ka më mizor se ai, që shpif ndaj Allahut gënjeshtër ose përgënjeshtron faktet e Tij? Mëkatarët vërtet s'kanë për të shpëtuar.**

**18. Ata pos Allahut adhurojnë çdo gjë që nuk u bën dëm as dobi atyre, e thonë: "Këta janë ndërmjetësuesit tanë te Allahu!" Thuaj: "A po e informoni Allahun me diçka që Ai nuk di se ç'ka në qiej dhe në tokë?" I pastër është madhëria e Tij nga ajo që i shoqërojnë!**

**19. Njerëzit nuk ishin tjetër pos të një feje, e u përçanë. E sikur të mos ishte caktim i hershëm nga Zoti yt, do të përfundohej *(me dënim)* mes tyre, për atë që ishin të përçarë.**

**20. Dhe thonin: "Përse nuk i vjen atij *(Muhammedit)* ndonjë mrekulli nga Zoti i tij?" Po ti thuaj: "E fshehta është *(çështje)* vetëm e Allahut *(ai sjell mrekulli)*. Prandaj, ju pritni se edhe unë së bashku me ju po pres!"***

---

Kur njeriu vështron fuqinë dhe mjeshtërinë e Zotit, nuk është për t'u habitur pse Ai ia shpalli Kur'anin Muhammedit dhe përmes tij na njoftoi se vend i kundërshtarëve është xhehenemi, e vendi i respektuesve xhenneti, në të cilin xhennetlinjtë për shkak të kënaqësisë e përjetimeve të të mirave madhërojnë Allahun, përshëndesin njëri-tjetrin dhe falënderojnë Zotin e gjithësisë.

* Ndodh që njeriu të jetë i hidhëruar ndaj vetes ose ndaj dikujt, e të kërkojë prej Zotit ndonjë të keqe për veten ose tjetrin. Mirëpo, Zoti mëshirues nuk e pranon atë lutje, që ta shkatërrojë atë, kundër të cilit bëhet lutja, duke ditur se lutësi do të tërhiqet prej asaj po sa t'i kalojë hidhërimi. E kur është fjala për lutjet për të mira, ato me të shpejtë i pranon, prandaj kjo është një e mirë e madhe për njerëzit nga i Madhi Zot.

Njerëzit me karakter të dobët janë të atillë që kur i gjen ndonjë gjë e pakëndshme, e lusin Zotin në të gjitha gjendjet, e kur ua largon ai atë të keqe, harrojnë Zotin. Kjo është dobësi e njeriut, besimtar ose jobesimtar.

Idhujtarët mekas nuk mendonin se shumë popuj para tyre ishin shkatërruar, e do të shkatërroheshin edhe ata, poqese nuk do të ndiqnin rrugën e drejtë. Ata i thonin Muhammedit: na e sill një libër tjetër që nuk i përqesh zotat tanë, ose ndrysho ato pjesë ku përqeshen zotat tonë e lavdëroi ata. Muhammedi ju tha: Unë nuk e shpika Kur'anin, ju e dini se katërdhjetë vjet isha me ju e nuk u thash asgjë, sepse as nuk kam ditur gjë, tash më mësoi Allahu, prandaj po



21. E kur Ne ua dhurojmë njerëzve mëshirën pasi t'i ketë goditur e keqja *(skamja)*, kur qe ata u bëjnë hile argumenteve tona. Thuaj: "Allahu është më i shpejti në ndëshkim". S'ka dyshim, përcjellësit tanë *(melaiket)* regjistrojnë atë që po thurrni ju.

22. Ai *(Allahu)* ua bëri të mundshëm udhëtimin në tokë e në det, deri kur jeni në anije që lundrojnë me ta *(me udhëtarët)* me anë të një ere të lehtë dhe janë të lumtur me të *(me erën e lehtë)*, ia beh një erë e fortë dhe nga të gjitha anët rrethohen nga valët dhe binden se janë të shkatërruar, e lusin Allahun pa farë përzierje të idhujve *(duke thënë)*: Nëse na shpëton nga kjo *(katastrofë)*, ne do të jemi gjithnjë falënderues!"

23. E kur Ai *(Allahu)* i shpëtoi ata, ja, ata veprojnë mbrapshtë në tokë, pa arsye. O ju njerëz! Kryeneçësia juaj është vetëm kundër vetes suaj, është përjetim i jetës së kësaj bote, pastaj kthimi juaj është te Ne, e Ne ju shpërblejmë për veprimet tuaja.

24. Shembulli i jetës së kësaj bote është si i një shiu që e kemi zbritur nga qielli, e me anën e të cilit gërshetohen bimët e tokës *(mbijnë dhe shpeshtohen të gjitha llojet)* prej nga hanë njerëzit e kafshët, deri kur toka të ketë marrë stolinë e vet dhe të jetë zbukuruar *(me bimë, pemë e behar)*, e banorët e saj të mendojnë se janë të zotët e saj, e asaj i vjen urdhëri ynë, natën ose ditën, Ne e bëjmë atë *(të mbjellat)* të korrur sikurse të mos ekzistonte dje. Kështu Ne u sqarojmë faktet njerëzve që mendojnë.

25. Allahu thërret për në xhennet, dhe atë që do, e vë në rrugë të drejtë.

---

ju kumtoj ato. Shpallja është çështje e Zotit e jo imja.

Prej Ademit e deri në kohën pak para Nuhut, njerëzit ishin të një besimi, e kur u shfaq ndër disa besimi i kotë, Zoti dërgoi Nuhun e pas tij edhe të tjerët, sepse vendimi i Zotit në ezel ishte të mos i shkatërrojë menjëherë kundërshtarët, andaj i la të jetonin deri në një kohë.

Idhujtarët mendonin se mrekullia është vepër e Pejgamberit, ndaj, kërkonin ndonjë mrekulli fizike. Ajo është vepër e Zotit, të cilën e shfaq Ai atëherë kur do.



26. Atyre që bëjnë vepra të mira, u takon e mira *(xhenneti)* e edhe më tepër *(e shohin Allahun)*. Fytyrat e tyre nuk i mbulon pluhuri i zi as nënçmimi, ata janë banues të xhennetit, aty janë përgjithmonë.

27. E ata që bënë të këqia, dënimi i së keqes është aq sa është ajo, ata i mbulon poshtërimi. Ata nuk mund t'i mbrojë kush nga Allahu, fytyrat e tyre, porsi t'i kishte mbuluar ndonjë copë e errët e natës. Ata janë banues të përjetshëm të zjarrit.

28. Atë ditë i tubojmë të gjithë, ndërkaq atyre që i kanë bërë shok Allahut u themi: "Rrini në vendin tuaj, ju dhe idhujt tuaj!" Ne ndajmë ata. E idhujt e tyre u thonë: "Ju nuk na adhuruat ne!"

29. Allahu na mjafton si dëshmues mes nesh e jush *(kështu u thonë idhujt idhujtarëve)*. Ne nuk dimë gjë për adhurimin tuaj ndaj nesh *(ne nuk dëgjojmë, nuk shohim e nuk kuptojmë)*.

30. Aty, në atë vend, secili njeri provohet me atë që e ka bërë më parë dhe kthehen te Allahu, Sundimtari i tyre i vërtetë dhe humb *(shkon huq)* prej tyre ajo që trillonin *(se do t'u bëjnë shefatë)*.*

31. Thuaj: "Kush ju furnizon me ushqim nga qielli e toka, kush e ka në dorë të dëgjuarit e të pamët *(tuaj)*, kush e nxjerr të gjallin nga i vdekuri dhe e nxjerr të vdekurin nga i gjalli, kush rregullon çdo çështje?" Ata do të thonë: "Allahu". Ti thuaj: "A nuk i frikësoheni?" *(dënimit)*.

32. E ky është Allahu, Zoti juaj i vërtetë. Pas të vërtetës nuk ka tjetër pos iluzione, e si po ia ktheni shpinën *(të vërtetës)*?

33. Kështu është pra, vendimi i Zotit tënd kundër të shfrenuarve, pse ata nuk besojnë.

---

* Idhujtarët mekas qenë sprovuar me një skamje disa vjet rresht. Kërkuan prej Pejgamberit t'i lutet Zotit dhe i premtuan se do të besojnë. Kur u fali Zoti rahmet, shi, ata sërish e vazhduan rrugën e tyre të gabuar, duke përgënjeshtruar argumentet, por melaikeve, përcjellës të njeriut, nuk u shpëton asgjë pa evidentuar.

Të frikësuarit në anije, të cilët i humbën të gjitha shpresat për shpëtim, i drejtohen me lutje Allahut, pse njeriu është i gatuar në atë mënyrë që kur këputen lidhjet e tjera, i kthehet Zotit të vërtetë. E kjo bën të kuptohet se bindja ndaj Zotit është e ngjeshur në shpirtin e çdo njeriu, por duke u mbështetur në lidhjet e tjera, largohet për një kohë nga ajo bindje.

Kur njerëzit begatohen, zbukurojnë mjetet e kësaj jete, u mbushet mendja se janë të zotët e çdo gjëje dhe e harrojnë Zotin, prandaj i gjen e keqja.

Turpësia më e madhe për ata që pos Zotit luten edhe ndonjë send tjetër, është ditën e kijametit, kur sendet të cilat i lutën dhe që pritën prej tyre ndonjë ndihmë, refuzojnë se kanë qenë të adhuruara prej tyre, dhe atyre u shkon lutja kot.



34. Thuaj: "A ka prej idhujve tuaj ndokush që ta fillojë krijimin e mandej atë *(pas vdekjes)* ta rikthejë?" Thuaj: "Allahu e nis krijimin dhe sërish e rikthen. Si i largoheni pra, së vërtetës?

35. Thuaj: "A ka ndokush prej idhujve tuaj që ndonjë të humbur ta drejtojë në rrugën e drejtë? Thuaj: "Vetëm Allahu udhëzon në të vërtetën. Atëherë pra, a është më e drejtë të shkohet pas atij që udhëzon në rrugën e drejtë, apo pas atij që nuk udhëzon, *(sepse nuk mund ta udhëzojë as vetveten)* vetëm nëse prej dikuj tjetër udhëzohet? Ç'është me ju? Si gjykoni?

36. Shumica e tyre nuk përkojnë tjetër pos supozim, e supozimi nuk është asgjë ndaj të vërtetës. Allahu di shumë mirë për atë që punojnë.

37. Nuk është e logjikshme të mendohet se ky Kur'an është i trilluar prej dikujt pos Allahut, por është vërtetues i asaj *(shpalljes)* që ishte më parë, dhe sqarues e komentues i librit. Nuk ka farë dyshimi se është *(i zbritur)* nga Zoti i botëve.

38. Përkundër kësaj, ata *(idhujtarët)* thonë se atë e trilloi ai *(Muhammedi)*. Ti thuaj: "Sillne pra ju një kaptinë të ngjashme me këtë, madje thirrni kë të doni në ndihmë, pos Allahut, po qe se jeni të drejtë në atë që thoni".

39. Por ja, ata përgënjeshtruan atë *(Kur'anin)* pa e kuptuar dhe pa ju ardhur shpjegimi i tij. Po kështu, gënjenin dhe ata që ishin më përpara. Shiko si ishte përfundimi i zullumqarëve*

40. Ka prej tyre *(te të cilët u dërgua Muhammedi)* që e besojnë atë *(Kur'anin)*, e ka prej tyre edhe asish që atë nuk e besojnë. Zoti i njeh më së miri kokëfortit.

41. Po nëse ata të përgënjeshtrojnë ty, thuaj: "Mua më takon *(shpërblimi nga)* vepra ime, e juve veprimi juaj, ju nuk përgjigjeni për atë që bëj unë, e as unë për atë që bëni ju.

42. Ka prej tyre që të dëgjojnë *(kur lexon, por formalisht)*. A mund të bësh të shurdhëtin të dëgjojë, edhe kur ata nuk kuptojnë?

---

* Të gjitha mjetet për jetesë janë dhuratë prej Zotit, si nga toka siç janë bimët, shtazët, shpezët, si nga brendia e saj siç janë mineralet, burimet etj. Të tilla janë edhe ato që vijnë nga qielli si shiu, rrezet e diellit, ndriçimi i hënës etj. Të gjitha këto ndikojnë në jetën e njeriut. Këtë do të duhej ta kuptojë çdo mendje e shëndoshë, mirëpo, duke e ditur Zoti, për shpirtin e sëmurë të disave, vendosi që ata të mbesin në errësirë, andaj ata nuk do të besojnë.

Vetëm Allahu ka fuqi të japë jetë në fillim e pa kurrfarë shembulli të mëparshëm, pra ka fuqi ta përsërisë atë edhe pas zhdukjes së saj. Prej një pike ujë, njeriu i gjallë, prej jobesimtarit, besimtar dhe anasjelltas, është fuqi e mjeshtëri vetëm e Zotit.



**43. Ka prej tyre që të shikon ty *(duket se po të shikon)*. A mund ta udhëzosh ti të verbërin, kur ata nuk shohin *(të vërtetën)*?**

**44. Allahu nuk u bën asgjë të padrejtë njerëzve, por ata i bëjnë të padrejtë vetes së tyre.**

**45. *(Përkujto)* Ditën kur i tubojmë ata, *(atyre u duket)* sikur nuk qëndruan *(në dynja)* vetëm një moment të ditës, atëherë njihen mes vete. E, vërtet, kanë dështuar ata që nuk besuan këtë prezencë para Allahut, edhe nuk gjetën udhën e drejtë.**

**46. Nëse ta bëjmë të mundshme të shohësh diçka nga *(dënimi)* që u premtuam atyre *(mirë)*, ose ta marrim shpirtin ty *(kurse ti nuk sheh gjë)*, e ardhmja e tyre është vetëm te Ne. Allahu është dëshmues i asaj që punojnë.**

**47. Secili popull kishte të dërguarin e vet, e kur u vinte i dërguari i tyre bëhej gjykimi i drejtë mes tyre, atyre nuk u bëhet padrejtësi.**

**48. Ata thonë: "Kur do të jetë ky premtim *(dënim)*, nëse jeni të drejtë ç'ka thoni?**

**49. Thuaj: "Unë nuk mund t'i sjellë vetes sime as dëm as dobi, pos atë që dëshiron Allahu". Çdo popull ka fatin *(e caktuar)*, e kur të vijë afati i tyre, ata nuk mund ta vonojnë as për një moment e as ta ngutin.**

**50. Thuaj: "Më tregoni, nëse u vjen dënimi i Tij natën ose ditën, e çka i shtyen të nguten për të, kriminelët?"**

**51. A pasi që të ndodhë *(dënimi)* do të besoni atë? A tani!' *(po besoni)*, e ju ishit ata që kërkonin t'u vijë më shpejt?**

**52. Më vonë *(në ditën e kijametit)* atyre që bënë zullum u thuhet: "Shijoni dënimin e përjetshëm!" Mos jeni dënuar më shumë se ç'keni merituar?"**

**53. E ata kërkojnë t'u tregosh *(e do të thonë)*: a është e vërtetë ajo *(që thua për dënimin)*? Thuaj: "Po, pasha Zotin tim, ajo është më se e vërtetë, dhe ju nuk do të mund ta pengoni kurrsesi.**

---

Për shkak se mësimet e Kur'anit nuk shkonin sipas dëshirave të idhujtarëve, ata përpiqeshin t'ia humbnin shenjtërinë e tij, duke thënë se vetë Muhammedi i shpiku ato dhe nuk janë prej Zotit, edhepse e dinin mirë të vërtetën. Edhe sot ka asish që dëshirojnë revidimin e dispozitave të Kur'anit, vetëm pse nuk përputhen me epshet e dëshirat e tyre. Gabim i madh është edhe kur disa mësues fetarë mundohen t'i përshtatin kuptimet e Kur'anit me kuptimet e ndonjë dijetari. Të gjitha mendimet e njerëzve duhet të mbështeten në Kur'an, e jo Kur'ani të mbështetet në to.



**54. Secili njeri që ka dëmtuar vetën** ***(duken mosbesuar)*****, po të ishte e tij çdo gjë që ekziston në tokë, ai do ta flijonte atë** ***(për të shpëtuar)*****. E kur e shohin dënimin, ata fshehin dëshprimin** ***(nga hutia)*****. Atëherë bëhet gjykimi i drejtë mes tyre, dhe atyre nuk u bëhet padrejtë.**

**55. Veni re! Nuk ka dyshim se gjithçka që gjendet në qiej e në tokë është e Allahut! Kini kujdes. Premtimi i Allahut është më se i vërtetë, por shumica e tyre nuk e dinë.**

**56. Ai jep jetë dhe vdekje, dhe vetëm te Ai do të ktheheni.**

**57. O ju njerëz! Juve ju erdhi nga Zoti juaj këshilla** ***(Kur'ani)*** **dhe shërimi i asaj që gjendet në kraharorët tuaj** ***(në zemra)*****, edhe udhëzim e mëshirë për besimtarët.**

**58. Thuaj: "Vetëm mirësisë së Allahut dhe mëshirës së Tij le t'i gëzohen, se është shumë më e dobishme se ajo që grumbullojnë ata.**

**59. Thuaj: "Më thuani, atë që Allahu ju dha si ushqim** ***(të lejuar)*****, e ju nga ai diçka bëtë të ndaluar e diçka të lejuar?" Thuaj: "A ju lejoi Allahu ju, ose ju i shpifni Allahut?"**

**60. Po çfarë është mendimi i atyre që i shpifin Allahut, për ditën e kijametit? Allahu është dhurues i madh ndaj njerëzve, por shumica e tyre nuk falënderojnë.**

**61. Ti nuk angazhohesh me asnjë çështje, nuk lexon nga ai pjesë nga Kur'ani dhe nuk bëni ndonjë vepër, vetëm se Ne jemi prezentuesit tuaj, kur ju ndërmerrni atë. Zotit tënd nuk mund t'i fshihet as në tokë e as në qiell as sa grimca e as më e vogël se ajo e as më e madhe, por vetëm sa është evidentuar në librin e sigurt.***

* Zoti xh. sh. i tregon Muhammedit për llojet e kundërshtarëve të Kur'anit. Disa edhepse dëgjojnë thëniet e Kur'anit, ato nuk kanë ndikim te ta, andaj shqisa e tyre është e topitur si te i shurdhëti, sepse ata edhe duke i parë faktet e misionit pejgamber të Muhammedit, nuk i kundrojnë si duhet ato ngase edhe zemrat i kanë të verbëra.

Muhammedit i thuhet se mund të ndodhë që ndonjë dënim t'i kapë sa je gjallë, e ndoshta jo, por si do që të jetë, ata do të tubohen para Zotit ditën e gjykimit dhe do ta përjetojnë dënimin që e kërkojnë. Kur e shohin dënimin besojnë, por pa dobi, sepse atëherë nuk vlen ai besim.

Të gëzohesh për të mirat që na i dhuroi Zoti, është e udhës. Një nga mirësitë më të mëdha, është dërgimi i Muhammedit pejgamber dhe rahmet për çdo send, prandaj gëzimi për ardhjen e Muhammedit, është gjë e porositur sipas ajetit 58.

Allahut nuk mund t'i fshihet sendi më i imët, nuk mund t'i fshihet as ai send që tash për tash nuk është në gjendje ta shohë asnjë lloj mikroskopi. As sendi më i madh nuk mund t'i fshihet. kjo nuk është thënë shkel e shko, por ka një domethënie të madhe, sepse syri i njeriut ose vegla optike më e përsosur, nuk mund ta përfshijë e ta shohë një send të madh në tërësi. Ia sheh një pjesë ose disa, e jo krejt atë. Vetëm Zoti është Ai të cilit nuk mund t'i fshihet asnjë pjesë e ndonjë sendi, sado i madh të jetë ai.



**62. Ta keni të ditur se të dashurit e Allahut *(evliatë)* nuk kanë frikë *(në botën tjetër)* e as kurrfarë brengosje.**

**63. *(Ata janë ata)* Të cilët besuan dhe ishin të ruajtur.**

**64. Atyre u jepet myzhde në jetën e dynjasë *(në çastin e vdekjes)* dhe në jetën tjetër *(për shpëtim dhe xhennet)*. Premtimet e Allahut nuk mund të pësojnë ndryshim. E, ai është suksesi i madh.**

**65. Po ty mos të mundojnë thëniet e tyre. E tërë fuqia dhe ngadhënjimi i takon vetëm Allahut. Ai i dëgjon dhe i di të gjitha.**

**66. Ta keni të ditur se gjithçka që është në qiej e në tokë janë në pushtetin e Allahut *(pra, edhe idhujtarët)*. E ata, që pos Allahut adhurojnë, në të vërtetë nuk janë kah pasojnë zota, ata nuk janë kah pasojnë tjetër pos supozimeve dhe nuk janë tjetër vetëm se gënjejnë.**

**67. Ai *(Allahu)* bëri për ju natën që në te të pushoni, e ditën të dritshme *(të shihni)*. Në këtë ,*(që bëri)* vërtet ka argumente për një popull që dëgjon.**

**68. *(Pas të gjitha argumenteve)* ata *(jobesimtarët)* thanë: "Allahu ka fëmijë". Larg asaj është Allahu, Ai s'ka nevojë, e Tij është ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë, ju nuk keni argumente për këtë *(që ta thoni)*, a thoni për Allahun çka nuk dini?**

**69. Thuaj: "Ata që trillojnë gënjeshtër për Allahun, nuk kanë për të shpëtuar".**

**70. Ata kanë një përjetim në dynja, pastaj kthimi i tyre është vetëm te Ne, e Ne do të bëjmë që ata të shijojnë dënimin e dhembshëm për shkak se nuk besonin.***

---

* Evliaja është besimtarë i përpikët. Në një hadith thuhet: "Janë disa robër të Allahut, të cilët nuk janë as pejgamberë e as dëshmorë, për pozitën e tyre që ua ka dhuruar Allahu, u kanë lakmi edhe pejgamberët edhe dëshmorët!" Shokët i thanë: "Na trego kush janë ata? Çfarë vepra kanë bërë? E të dijmë edhe ne. Pejgamberi atëherë tha: "Njerëzit që janë dashur mes vete për hir të Allahut dhe të fesë, pa pasur mes vete afërsi farefisnore, as pa favorizuar njëri-tjetrin me pasuri, pasha Allahun, fytyrat e tyre janë dritë, janë në vende të ndërtuara nga nuri, nuk frikësohen kur njerëzit brengosen... pastaj ai lexoi ajetin në fjalë.

Të tillëve melaiket u marrin myzhde për shpëtimin e tyre mu në momentin e vdekjes, po edhe pas vdekjes, duke u dhënë të kuptojnë se janë xhennetlinj.

A ka nevojë Zoti për fëmijë kur gjithçka është e Tij, fëmija është për atë që ka nevojë për të.



**71. Lexoju atyre ngjarjen e Nuhut, kur popullit të vet i tha: "O populli im, nëse u vjen rëndë qëndrimi im në mesin tuaj, përkujtimet e mia me ajetet e Allahut, e unë iu kam mbështetur vetëm Allahut, ju vendosni për qëllimin tuaj, thirrni në ndihmë edhe zotat tuaj, e mos e mbani fshehtë, dhe zbatoni atë kundër meje e mos pritni.**

**72. E nëse prapësoheni** *(nga mësimet e mia)*, **unë nuk u kërkoj ndonjë shpërblim, se shpërblimi im është vetëm prej Allahut. Unë jam i urdhëruar të jam njëri prej myslimanëve.**

**73. E ata** *(populli i tij)* **e konsideruan atë rrenacak e Ne e shpëtuam atë dhe ata që ishin bashkë me të në anije, dhe i bëmë që ata të jenë pasardhës** *(zëvendësues)*, **kurse ata që përgënjeshtruan ajetet tona i përmbytëm. Shih pra, si ishte fundi i gënjeshtarëve.**

**74. Mandej pas tij dërguam të dërguar te popujt e tyre, të cilët erdhën dhe u sollën atyre argumente të forta, por ata nuk i besuan asaj, të cilën më parë e kishin përgënjeshtruar. Kështu, pra vulosim zemrat e atyre që kalojnë kufijtë.**

**75. Pastaj, pas tyre dërguam Musain dhe Harunin me argumentet Tona, te faraoni dhe te paria e rrethit të tij, po ata paraqitën kryelartësi, pse ishin popull që bënte krime.**

**76. E kur u erdhi atyre e vërteta e sigurt nga Ne, ata thanë: "Kjo nuk është tjetër pos magji e qartë.**

**77. Musai tha: A të vërtetës i thoni magji? A magji është kjo? Magjistarët nuk shpëtojnë?**

**78. Ata thanë: "Mos erdhe të na largosh nga ajo** *(feja)* **që e gjetëm te prindërit tanë, për t'ju mbetur ju dyve madhështia në tokë? Po ne nuk u besojmë juve dyve.**



**79. Faraoni tha: "Sillmëni mua të gjithë magjistarët e aftë.**

**80. E kur erdhën magjistarët, Musai u tha: "Hidhni ç'keni për të hedhur".**

**81. E kur i hodhën ata, Musai u tha: "Kjo që e sollët ju tash, vërtet është magji!" Po Allahu do ta asgjësojë këtë, sepse Allahu nuk e përkrah veprën e të prishurve.**

**82. Dhe argumentet e veta Allahu e fuqizon të vërtetën, ndonëse e urrejnë të pabesët.**

**83. Duke pasur frikë nga faraoni dhe nga rrethi i tij se do t'i torturojnë, Musait nuk i besoi kush pos një pjese e pasardhësve të popullit të tij. Vërtet, faraoni ishte mbizotërues në tokë dhe ai ishte njëri prej shkatërrimtarëve.**

**84. Musai tha: "O populli im, nëse i keni besuar Allahut, vetëm Atij mbështetuni, nëse jeni të dorëzuar *(vendimit të Tij)*!"**

**85. Ata iu përgjegjën duke i thënë: "Allahut iu kemi mbështetur, Zoti ynë, mos i mundëso popullit mizor të na sprovojë!"**

**86. Dhe me mëshirën tënde, na shpëto prej popullit jobesimtarë!**

**87. Ne i thamë Musait dhe vëllait të tij t'i bëni vend në Egjipt popullit tuaj, shtëpitë tuaja t'i bëni faltore e ta falni namazin rregullisht. Ti *(Musa)* përgëzoi besimtarët!**

**88. Musai tha: "Zoti ynë, Ti i ke dhënë faraonit dhe parisë së tij mjete të përjetimit dhe pasuri në jetën e kësaj bote, ashtu që o Zot ynë, po i largojnë njerëzit prej rrugës tënde. Zoti ynë, zhduke pasurinë e tyre, shtrëngoi zemrat e tyre, e të mos besojnë derisa ta shijojnë dënimin e idhët!"**



89. Ai *(Allahu)* tha: "Lutja juaj është pranuar, prandaj ju të dy qëndroni ashtu si jeni e mos ndiqni rrugën e atyre që nuk dinë!*

90. Ne i kapërcyem beni israilët përtej detit, e faraoni dhe ushtria e tij i ndoqi mizorisht dhe armiqësisht derisa e përfshiu atë përmbysja, e ai tha: "Besova se nuk ka Zot tjetër pos Atij që i besuan beni israilët, edhe unë jam nga myslimanët!"

91. Ti tani beson, ndërsa më parë kundërshtove dhe ishe njëri prej shkatërruesve!

92. Sot po të shpëtojmë ty *(po të nxjerrim prej detit)* me trupin tënd *(të vdekur)*, që të shërbesh si argument për ata që vijnë pas teje. Vërtet, ekziston një shumicë njerëzish që nuk hulumtojnë argumentet Tona.

93. Në të vërtetë, Ne i vendosëm beni israilët *(pas shkatërrimit të armiqve të tyre)* në një vend të mirë, i furnizuam ata me ushqime të dobishme dhe nuk ishin të përçarë *(rreth fesë)* vetëm pasi që u erdhi atyre dituria *(Tevrati)*. Zoti yt, do të gjykojë mes tyre në ditën e kijametit, për atë që ishin të përçarë.

94. Po, *(fjala vjen)* nëse je në dyshim për këtë që të zbritëm ty *(për ngjarjet e pejgamberëve)*, atëherë pyeti ata që lexojnë librin para teje. Ty të erdhi nga Zoti yt e vërteta, pra, mos u bë prej atyre që dyshojnë.

95. Dhe mos u bë prej atyre që përgënjeshtruan argumentet e Allahut, e të bëhesh nga të dështuarit.

96. Kundër atyre, për të cilët ka përfunduar caktimi i Zotit tënd, ata nuk besojnë,

97. Edhe sikur t'u kishin paraqitur atyre çdo lloj argumenti, ata nuk besojnë derisa të shohin dënimin e rëndë.

* Muhammedi a.s. u tregoi kurejshitëve për Nuhun dhe popullin e tij. U tregoi se pejgamberët nuk kanë pasur qëllim ndonjë interes material, ata punuan për të lartësuar moralin njerëzor të mbështetur në udhëzimet e Zotit. U tregoi se kryeneçësia e tyre nuk i solli kurrfarë dëmi Nuhut, e edhe më hiq Zotit, por u solli atyre vetë. U dha të kuptojnë se edhe kurejshitët do t'i gjejë ashtu ndonjë e zezë.

Udhëzimet e Zotit janë mëshirë, por nëse edhe pas të gjitha këshillave të buta e të bukura, refuzohet e vërteta, mëshira e Zotit tërhiqet nga zemrat e tilla dhe, atëherë zemrat e tyre mbyllen dhe nuk shohin asgjë të mirë e të mbarë, sepse janë duke u përgatitur për xhehenemin e shëmtuar.

Për Nuhun dhe popullin e tij, ditën të na rrëfejnë vetëm shpalljet nga Zoti, ngase jeta e tij i takon një lashtësie të hershme, për çka historia nuk di asgjë. Për Musain që ishte nja dymijë e peseqind vjet para Pejgamberit tonë dhe për faraonët, historia posedon me disa shënime në bazë të studimeve arkeologjike.

Faraoni dhe populli i tij, kibtët *(koptët)* ishin popull injorant, popull i pafé, ndërsa populli i Musait ishte popull i udhëzuar me libër, me kushtetutë prej Zotit, andaj polemika mes tyre ishte e madhe. Koptët kishin kushte të mira për jetë, ajo gjendje ua kishte rritur mendjen. Zakonisht njerëzit e tillë me shumicë janë mendjelartë, por janë edhe të marrë, ngase nuk dëgjojnë këshilla nga të tjerët nga mendjemadhësia e tyre dhe mbesin të tillë gjatë tërë jetës.

Hidhërimi i Musait që si duket në mallkimin që i bëri popullit të faraonit, ishte hidhërim për hir të Allahut dhe të fesë së Tij, e jo hidhërim për vetën e vet.



**98. Përse nuk pati vendbanim që të ketë besuar e besimi i tij të ketë ndihmuar *(në shpëtim)*, pos popullit të Junusit, që pasi që besoi, Ne larguam prej tyre dënimin shëmtues në jetën e kësaj bote dhe i lejuam të jetojnë deri në një afat të caktuar.**

**99. Sikur të kishte dashur Zoti yt, do t'i besonin çka janë në tokë që të gjithë. A ti do t'i detyrosh njerëzit të bëhen besimtarë?**

**100. Nuk është e mundur për asnjë njeri të besojë *(ndryshe)*, pos me ndihmën e Allahut. E dënimin u jepë atyre që nuk mendojnë.**

**101. Thuaj: "Vështroni me vëmendje çka ka *(nga argumentet)* në qiej e në tokë. Po argumentet dhe qortimet nuk bëjnë dobi ndaj një populli që nuk beson.**

**102. A janë duke pritur tjetër *(fat)* pos ditët *(e zeza)* si të atyre që ekzistonin para tyre? Thuaj: "Pritni, pra, se edhe unë bashkë me ju po pres!"**

**103. E Ne pastaj i shpëtojmë të dërguarit tanë, edhe ata që besuan. Ja kështu, është detyrë Jona, t'i shpëtojmë besimtarët.***

**104. Thuaj: "O ju njerëz, nëse ju dyshoni në fenë time, unë nuk adhuroj ata që ju i adhuroni pos Allahut, por adhuroj Allahun që u jep vdekjen *(ashtu si ua ka dhënë jetën)*, dhe jam i urdhëruar të jem besimtarë *(i Zotit një)*.**

**105. Dhe *(jam i urdhëruar)*: Përqëndrohu me tërë qenien tënde në fenë e drejtë, e mos u bë nga idhujtarët!**

**106. Dhe mos lut tjetër kë pos Allahut, ndonjë *(idhull)* që nuk të sjell as dobi as dëm, e nëse bën atë, dije se i ke bërë padrejt vetvetes.**

---

* Zoti xh. sh. u mundësoi beni israilve të kalojnë përtej detit Suvejsh me ndihmën e mrekullisë që ia dha Musait. Faraoni me ushtrinë e tij i ndoqi rreptas dhe u fut po në atë rrugë kah kaloi Musai me popullin e vet. Kur u futën të gjithë në ato rrugë të detit, që ishin hapur për Musain, e jo për faraonin, uji i detit u bashkua dhe i përmbyti që të gjithë. Para se të përmbytej, faraoni e shprehu besimin tri herë. Herën e parë tha: "Besova", të dytën: "S'ka Zot tjetër pos Atij që i besuan beni israilët" dhe së treti: "Unë jam nga myslimanët". Nuk iu pranua besimi ngase ai erdhi me vonesë, pas humbjes së të gjitha shpresave, e atëherë besimi është i papranueshëm. Kështu mendon Fahru Raziu.

Komentatorët thonë: trupin e vdekur të faraonit e hodhën valët e detit në breg, për arsye, se ai e kishte quajtur veten zot, e që të mos mashtrohej kush se ai shpëtoi, Zoti ua paraqiti kufomën e tij të fryrë sa një ka.

Për dyshimin që përmendet rreth tregimeve të Kur'anit për ngjarjet e pejgamberëve, fjala është për çdo njeri, e jo për Muhammedin personalisht.

Junusi ishte i dërguar i popullit të vet në Nijneva, në krahinën e Mosullit, në veri të Irakut. Pasi që populli nuk respektoi mësimet e tij, ai u largua. Largimi i tij ishte shenjë e ardhjes së dënimit nga Zoti. Mirëpo, populli atëherë u pendua sinqerisht për gabimin e vet dhe iu drejtua Zotit me lutje që t'ua falë gabimin. Zoti e largoi nga ta dënimin dhe i la të jetojnë e të shfrytëzojnë të mirat e kësaj jete. Kjo dëshmon se njerëzit në raste të ndonjë rreziku nga ndojë dukuri natyrore, duhet kthyer me lutje të sinqertë kah Zoti e Ai do t'ua largojë të keqen.

Muhammedit i thotë Zoti xh. sh. që të mos brengosej aq shumë për disa njerëz pse nuk besojnë, ajo nuk është punë e tij. Po të donte Zoti, të gjithë do të besonin, por Ai e do atë besim që buron nga vetë vullneti i njeriut, e jo atë që është rezultat i dhunës.

***Me ndihmën e Allahut përfundoi përkthimi i kësaj kaptine. Falënderuar qoftë Zoti i madhëruar!***

# SURETU HUDË
# KAPTINA 11

*E zbritur në Meke, pas sures Junus, ajete: 123*

*Allahu e di më së miri, por si duket, kjo kaptinë e merr emrin Hud, me qëllim të përjetimit të përpjekjeve fisnike të atij pejgamberi, i cili me të gjitha fuqitë e veta, u përpoq ta sjellë atë popull në rrugën e drejtë. Ishte popull arrogant, ngase ishte shumë i zhvilluar fizikisht dhe si i tillë u mashtrua, duke mos iu përulur asnjë këshille të Hudit, të cilat ua solli prej Zotit të madhëruar, dhe si rrjedhojë e kokëfortësisë së tyre, pësoi ndëshkimin nga një erë e fuqishme që i shkatërroi në tërësi.*

*Kaptina fillon me madhështinë e ajeteve të Kur'anit, të radhitura në mënyrën më të përsosur, me çka dokumentohet se është shpallje nga Zoti, Krijues i gjithësisë, Njohës i të gjitha çështjeve e sendeve në qiej e në tokë.*

*Parashtron natyrën e thirrjes islame, e cila, për dallim nga rruga që ndjekin të humburit, ndjek rrugën e argumenteve e të logjikës.*

*Në këtë kaptinë flitet mbi jetën dhe veprimtarinë e disa pejgamberëve si të Nuhut, Hudit, Salihut, Lutit, Shuajbit e Musait.*

*Parashtrimi i lajmeve për jetën dhe veprimtarinë e pejgamberëve, për vuajtjet dhe vështirësitë që i përjetuan ata gjatë kryerjes së detyrës së tyre, për qëndrueshmërinë dhe durimin e pashoq të tyre, kishin për qëllim, përforcimin, qetësimin dhe lehtësimin e vuajtjeve të pejgamberit Muhammed, të vuajtjeve të tij të cilat i përjetonte prej kurejshitëve, e posaçërisht të asaj periudhe kur i vdes axha i tij Ebu Talibi, i cili ishte kështjellë mbrojtëse nga armiqtë e jashtëm, dhe kur i vdes bashkëshortja* **(Hatixhe)** *e ndershme, ku ai gjente, pas lodhjeve që i përjetonte, vendpushim dhe vendqetësim në shtëpi e disponim shpirtëror që ia krijonte bashkëshortja e vet.*

*Kaptina përfundon me qëllimin e rrëfimit të jetës së vëllezërvë pejgamberë që ishin para Muhammedit, e duke u drejtuar me urdhëra, udhëzime e këshillime Muhammedit dhe ymmetit të tij.*

**107. Nëse Allahu të provon me ndonjë të keqe, atë s'mund ta largojë kush pos Tij, po nëse dëshiron të japë ndonjë të mirë, s'ka kush që mund ta pengojë dhuntinë e Tij. E shpërblen me të, atë që do nga robët e Tij. Ai falë dhe mëshiron shumë.**

**108. Thuaj: "O ju njerëz, juve ju erdhi e vërteta nga Zoti juaj, e kush merr rrugën e drejtë, ai e ka vetëm për veten e vet, ndërsa kush e merr të shtrembëren, ai e ka humbur veten. Unë nuk jam rojë e juaj!"**

**109. Ti ec pas asaj që të shpallet dhe bëhu i durueshëm derisa Allahu të gjykojë. Ai është më i miri i gjykatësve!**

## SURETU HUDË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Elif, Lamë, Ra,** ***(ky është)*** **Libër, ajetet e të cilit janë radhitur** ***(në mënyrë të përsosur, njëkohësisht)*** **edhe shkoqitur nga i Dijshmi i të gjitha çështjeve në hollësi.**

**2. Që të mos adhuroni tjetër përveç Allahut. Unë jam** ***(dërguar)*** **nga Ai qortues e përgëzues për ju.**

**3. E të kërkoni falje Zotit tuaj dhe pendohuni** ***(kthehuni)*** **tek Ai, se Ai do të ju mundësojë përjetime të mira** ***(në këtë jetë)*** **deri në një afat** ***(të caktuar)*** **dhe çdo punëmiri i jep shpërblimin e merituar. Në qoftë se refuzojnë** ***(të kërkojnë falje)*****, unë pra kam frikë për ju, dënimin e ditës së madhe.**



وَإِن يَمْسَسْكَ ٱللَّهُ بِضُرٍّ فَلَا كَاشِفَ لَهُۥٓ إِلَّا هُوَ ۖ وَإِن
يُرِدْكَ بِخَيْرٍ فَلَا رَآدَّ لِفَضْلِهِۦ ۚ يُصِيبُ بِهِۦ مَن يَشَآءُ مِنْ عِبَادِهِۦ ۚ
وَهُوَ ٱلْغَفُورُ ٱلرَّحِيمُ ﴿١٠٧﴾ قُلْ يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّاسُ قَدْ جَآءَكُمُ
ٱلْحَقُّ مِن رَّبِّكُمْ ۖ فَمَنِ ٱهْتَدَىٰ فَإِنَّمَا يَهْتَدِى لِنَفْسِهِۦ ۖ وَمَن
ضَلَّ فَإِنَّمَا يَضِلُّ عَلَيْهَا ۖ وَمَآ أَنَا۠ عَلَيْكُم بِوَكِيلٍ ﴿١٠٨﴾ وَٱتَّبِعْ
مَا يُوحَىٰٓ إِلَيْكَ وَٱصْبِرْ حَتَّىٰ يَحْكُمَ ٱللَّهُ ۚ وَهُوَ خَيْرُ ٱلْحَٰكِمِينَ ﴿١٠٩﴾

سُورَةُ هُودٍ

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

الٓر ۚ كِتَٰبٌ أُحْكِمَتْ ءَايَٰتُهُۥ ثُمَّ فُصِّلَتْ مِن لَّدُنْ حَكِيمٍ خَبِيرٍ ﴿١﴾
أَلَّا تَعْبُدُوٓا۟ إِلَّا ٱللَّهَ ۚ إِنَّنِى لَكُم مِّنْهُ نَذِيرٌ وَبَشِيرٌ ﴿٢﴾ وَأَنِ ٱسْتَغْفِرُوا۟
رَبَّكُمْ ثُمَّ تُوبُوٓا۟ إِلَيْهِ يُمَتِّعْكُم مَّتَٰعًا حَسَنًا إِلَىٰٓ أَجَلٍ مُّسَمًّى وَيُؤْتِ
كُلَّ ذِى فَضْلٍ فَضْلَهُۥ ۖ وَإِن تَوَلَّوْا۟ فَإِنِّىٓ أَخَافُ عَلَيْكُمْ عَذَابَ يَوْمٍ
كَبِيرٍ ﴿٣﴾ إِلَى ٱللَّهِ مَرْجِعُكُمْ ۖ وَهُوَ عَلَىٰ كُلِّ شَىْءٍ قَدِيرٌ ﴿٤﴾ أَلَآ إِنَّهُمْ
يَثْنُونَ صُدُورَهُمْ لِيَسْتَخْفُوا۟ مِنْهُ ۚ أَلَا حِينَ يَسْتَغْشُونَ ثِيَابَهُمْ
يَعْلَمُ مَا يُسِرُّونَ وَمَا يُعْلِنُونَ ۚ إِنَّهُۥ عَلِيمٌۢ بِذَاتِ ٱلصُّدُورِ ﴿٥﴾



**4. Se kthimi i juaj është vetëm tek Allahu, e Ai ka fuqi për çdo send.**

**5. Ja, ata mbështjellojnë** ***(armiqësinë në)*** **gjoksat e tyre që ta fshehin nga Ai, po ta dini se edhe kur mbulohen ata me petkat e tyre, Ai e di se çka fshehin dhe çka shfaqin. S'ka dyshim se Ai e di shumë mirë çka mbajnë zemrat** ***(qëllimet)*** **e tyre.**



6. Nuk ka asnjë gjallesë në tokë që Allahu të mos ia ketë garantuar furnizimin e saj, Ai e di vendbanimin dhe vendstrehimin e saj *(pas vdekjes)*. Të gjitha *(këto)* janë në librin e njohur *(Levhi Mahfudhë)*.

7. Ai është i cili krijoi qiejt e tokën brenda gjashtë dite *(fazave)*, e Arshi *(Froni)* i Tij kishte qenë *(më parë)* mbi ujë, që t'ju sprovojë, se cili prej jush është më vepërmirë. Nëse ti u thua: "Ju do të ringjalleni pas vdekjes!" Ata që nuk besuan thonë: "Kjo *(çka na thua)* nuk është tjetër vetëm se magji e hapur.

8. Nëse Ne e vonojmë ndëshkimin për një kohë të shkurtër kundër tyre, ata thonë: "Çka po e pengon atë?" Le ta dijnë se ditën kur t'u vijë, ai nuk zbrapët prej tyre, ata do t'i rrethojë ai *(dënimi)* me të cilin talleshin.

9. Po nëse Ne ia japim njeriut ndonjë begati nga ana jonë, e pastaj e tërheqim atë prej tij, ai do të jetë shumë i dëshpruar dhe përbuzës.

10. E nëse pas të keqes që e pat goditur atë, Ne i dhurojmë të mira, ai do të thotë: "Kaluan të këqiat prej meje!" Vërtet, ai është i shfrenuar dhe mendjemadh.

11. Përveç atyre, të cilët kishin durim dhe bënin vepra të mira,të tillët kanë falje *(të gabimeve)* dhe shpërblim të madh.*

12. A mos *(shpresojnë idhujtarët se)* do të lëshë diçka nga ajo që t'u shpall ty *(ngase u vjen rëndë ta dëgjojnë)*, dhe të shtrëngon zemrën tënde ajo *(komunikimi i shpalljes)*, për shkak se ata do të thonë: Pse të mos i ketë zbritur atij *(Muhammedit)* ndonjë pasuri, ose përse të mos i ketë ardhur bashkë me të ndonjë engjëll?" Ti je vetëm qortues, e Allahu përkujdeset për çdo send.

---

* Kur'ani është libër i famshëm, me radhitje precize dhe sqarime të thukta nga vetë i madhi Zot që çdo send di në hollësi. E dërgoi Muhammedin t'ju thotë njerëzve: të mos adhuroni tjetërkë pos Allahut, të kërkoni falje për mëkate dhe të pendoheni për punët e këqia, kurse Ai do t'ju mundësojë jetë të mirë dhe do t'ju shpërblejë. Muhammedi kishte për detyrë t'ju tërheqë vërejtjen refuzuesve, e t'i përgëzojë respektuesit.

Të mos mashtrohet kush se mund të fshehë diçka prej Zotit, Ai i di të gjitha. Nga mëshira e Tij, i ka garantuar furnizimin çdo gjallese. Ai është që krijoi qiej e tokë në etapa, e sikur të dëshironte do t'i krijonte për një moment. Para tyre ishte i krijuar **Arshi** dhe uji. **Arshi** ekzistonte, por për përshkrimin e tij nuk dijmë asgjë, nuk dijmë as për qëndrimin as për mbizotërimin e Allahut ndaj tij.



13. Apo, pse ata thonë: ‘‘Ai *(Muhammedi)* e trilloi atë *(Kur’anin)*’’. Thuaj: ‘‘Formuloni pra, dhjetë kaptina si ai *(Kur’ani)* ashtu të trilluara *(siç thoni ju)* dhe thirrni, pos Allahut, po qe se jeni të drejtë *(Çka thoni)*, kë të mundeni për ndihmë!’’

14. E nëse nuk u përgjigjen juve, atëherë pra ta keni të qartë se ai *(Kur’ani)*, është i zbritur me dijen e Allahut dhe se nuk ka zot pos Tij. A jeni pra ju myslimanë?’’

15. Kush ka për qëllim jetën e kësaj bote dhe të mirat e saj, Ne do t’u plotësojmë atyre shpërblimin e veprave të tyre në të, dhe atyre nuk do t’u mungojë gjë.

16. Të këtillëve në botën tjetër u përket vetëm xhehenemi. Ajo që punuan dhe vepruan ata ka dështuar dhe është asgjësuar.

17. A ai që është *(i mbështetur)* në argument nga Zoti i tij dhe atë e përforcon dëshmia nga Ai, e para tij *(Kur’anit)* ishte *(dëshmitar)* libri i Musait *(Tevrati)* që ishte udhërrëfyes e mëshirë - *(është i njëjtë me atë që ka për qëllim vetëm këtë jetë)*? Të tillët *(që janë në rrugë të drejtë)* e besojnë atë *(Kur’anin)*. E kush prej atyre grupeve refuzuan atë, vendi i tij është zjarri. E ti *(Muhammed)* mos kij dyshim në te, ai është i vërtetë nga Zoti yt, në të s’ka dyshim, por shumica e njerëzve nuk e besonjë.

18. E kush është më mizor se ai që trillon gënjeshtër për Allahun? Të tillët paraqiten para Zotit të tyre, e dëshmitarët thonë: ‘‘Këta ishin të cilët gënjyen ndaj Zotit të tyre, pra mallkimi i Allahut qoftë kundër mizorëve!’’

19. Të cilët pengojnë nga rruga e Allahut dhe përpiqen atë ta shtrembërojnë, mu ata janë që nuk e besojnë botën tjetër.

---

Të gjitha këto krijesa Zoti i krijoi sipas dëshirës së vet, i krijoi edhe njerëzit për t’i sprovuar, me qëllim për t’u dalluar i miri dhe i keqi, e më në fund për ta shpërblyer secilin sipas meritës.

Njerëzit me karakter të dobët janë ata që, kur i godet ndonjë e pakëndshme, dëshpërohen, dhe nuk falënderojnë Zotin për të mirat, por u rritet mendja dhe mbyten e zhyten në mburrje e krenari; janë për t’u lakmuar ata që kanë karakter stabil, janë të durueshëm në fatkeqësi, janë mirënjohës për begati dhe vazhdojnë me punë të mira, pra janë besimtarë të denjë.



**20. Ata nuk ishin të paprekshëm në tokë *(prej dënimit të Zotit)*, dhe ata nuk kishin mbrojtës pos Allahut. Atyre u shumëfishohet dënimi, sepse ata nuk ishin që mund të dëgjonin dhe as nuk shikonin.**

**21. Ata mashtruan vetveten dhe humben prej tyre ata *(idhujt)* që i patën trilluar.**

**22. Është e vërtetë se ata në botën tjetër janë më të humburit.**

**23. Ata që besuan dhe bënë vepra të mira dhe u përulën ndaj Zotit të tyre, ata janë banues të xhennetit, në të ata janë përgjithmonë.**

**24. Shembulli i gjendjes së këtyre dy grupeve është *(i atyre që nuk besuan)* si ai i verbëri dhe i shurdhëti dhe *(i atyre që besuan)* si ai që sheh dhe dëgjon. A janë në pozitë të barabartë? A nuk përkujtoni?!'***

**25. Ne patëm dërguar edhe Nuhun te populli i vet *(me porosi të njëjtë si Muhammedin që t'u thotë)*: Unë ju tërheq vërejtjen haptazi.**

**26. Që të mos adhuroni tjetërkë pos Allahut, sepse unë kam frikë për dënimin tuaj në ditën e pikëllueshme.**

**27. Paria që nuk besoi nga populli i tij tha: "Ne nuk të shohim ndryshe vetëm si njeri, sikurse edhe ne, ne nuk po shohim se të pasojë kush, përveç atyre që janë më të poshtërit e më mendjelehtit nga mesi ynë dhe ne nuk shohim se ju keni ndonjë vlerë mbi ne, përkundrazi, ne ju konsiderojmë gënjeshtar!"**

**28. *(Nuhu)* Tha: "O populli im, më thuani nëse unë jam i mbështetur në argument të qartë nga Zoti im dhe Ai më dha mëshirë nga ana e Tij, e juve u janë fshehur ato *(argumentet ngase jeni dhënë pas kësaj jete)*, a mos do t'ju detyrojmë për to *(pranimin e tyre)*, kur ju jeni urrejtës të tyre!**

---

* Idhujtarët i thonin Muhammedit t'u sjellë ndonjë pasuri të madhe ose ndonjë engjëll, i cili do të dëshmojë për të, e u tallnin me shpalljen - Kur'anin që i vinte prej Zotit. Për të mos u demoralizuar Muhammedi, Zoti i thotë që të mos u vërë veshin thënieve të tyre, të vazhdojë me komunikimin e Kur'anit, edhe pse ata do t'i thonë se ai e ka trilluar vetë dhe se ai nuk është fjalë e Zotit. Nëse është trillim i Muhammedit, le të trillojnë edhe ata diçka të ngjashme, e nëse nuk mundin, le të dorëzohen.

Kush ka për qëllim vetëm përjetimet e kësaj bote, mund t'i plotësohet dëshira, nëse kjo është edhe dëshirë e Allahut, por jo domosdo. Pak më qartë rreth kësaj çështjeje flet ajeti 118 i kaptinës Israë, e edhe ajeti 20 i kaptinës Shura. Njeriut të tillë nuk i mbetet asgjë, pos zjarrit në botën tjetër.



**29. O populli im, unë për këtë nuk kërkoj prej jush ndonjë pasuri, shpërblimi im është vetëm tek Allahu. Dhe unë kurrsesi nuk i largoj ata që besuan, ata janë afër Zotit të tyre; por unë ju shoh si popull që nuk dini e nuk kuptoni.**

**30. O populli im, a nuk po mendoni se nëse unë i përzë ata, kush do të më mbrojë mua nga Allahu *(dënimi i Tij)*?**

**31. Unë nuk u them juve se tek unë janë depot e Allahut, as nuk u them se unë e di të fshehtën, as nuk u them se unë jam engjëll, as nuk u them atyre që sytë tuaj i nënçmojnë, se Allahu nuk u dhuroi atyre të mira. Allahu e di më së miri se çka ka në shpirtrat e tyre, pse atëherë unë konsiderohem zullumqar.**

**32. Ata thanë: "O Nuh, ti polemizove me ne dhe e zgjate polemikën tonë. Urdhëro, e nëse flet të vërtetën, sillne pra, të na godasë ajo me çka na kërcënohesh!"**

**33. Ai tha: "Atë ju sjell vetëm Allahu, po qe se dëshiron, e ju nuk mund ta pengoni"**

**34. Nëse përpiqem t'ju këshilloj, po qe se Allahu don t'ju humbë këshilla ime nuk ju bën dobi. Ai është Zoti juaj dhe vetëm tek Ai do të ktheheni.**

**35. A mos po thonë se ai e trilloi atë? Thuaj: "Nëse unë kam trilluar, atëherë ai është mëkati im, e unë jam larg nga krimet tuaja".**

**36. E, Nuhut i qe shpallur: "Nuk do të besojë më askush nga populli yt, përveç atyre që kanë besuar *(deri më tash)*, pra mos u brengos për atë që punojnë ata".**

**37. E, mbaroje anijen nën mbikëqyrjen Tonë dhe me mësimin Tonë, e mos m'u drejto Mua për ata që bënë zullum, ata gjithqysh janë të përmbytur.**

---

Rrugën e ndritshme, të mbështetur në argumente të Allahut, e vërteton edhe Kur'ani, edhe Xhibrili, edhe librat e mëparshëm siç është Tevrati i Musait, pra të mos brengosin as ty, as besimtarët, shpifjet e atyre që nuk janë besimtarë. Ata janë zullumqarë të vërtetë, për zullumin e tyre, ditën e gjykimit para Zotit do të dëshmojnë pejgamberët, njerëzit dhe melaiket. Ata menduan se do t'i shpëtojnë dënimit, por u doli e kundërta, ngase dënimi i tyre do të jetë i shumëfishtë, sepse ata as nuk dëgjuan me vemendje Kur'anin, as nuk vërejtën seriozisht faktet konkrete. Është edhe më keq për ata, sepse veprat e tyre janë pa kurrfarë vlere.



38. Dhe ai ndërtonte anijen e paria e popullit të tij, saherë që kalonte pranë tij përqeshej me te. Ai u thoshte: "Nëse talleni me ne, edhe ne do të tallemi me ju, ashtu siç po talleni ju!".

39. Dhe më vonë do të kuptoni se cili do ta pësojë dënimin e turpshëm dhe mbi cilin do të jetë dënim i përjetshëm.*

40. E kur erdhi urdhëri ynë *(i caktuar për ndëshkim)* dhe gufoi *(uji)* prej furrës *(vend ku piqet buka)*, Ne i thamë: "Ngarko në të prej çdo krijese nga një çift edhe familjen tënde, përveç për kë është marrë vendim i hershëm kundër tij, e *(ngarkoje)* edhe kush ka besuar, po përveç një pakice nuk i kishin besuar atij.

41. Dhe ai tha: "Hipni në të, me emrin e Allahut ajo lundron dhe ndalet. Vërtet, Zoti im është që falë shumë, është mëshirues.

42. Ajo lundron me ta nëpër valë si kodra, e Nuhu e thirri djalin e vet, që ishte në një ved të ndarë: "O djali im, hip bashkë me ne, e mos u bë me mohuesit!"

43. Ai *(djali)* tha: "Unë do të ngjitëm në një kodër që do të më mbrojë nga uji *(vërshimi)*!" Tha: nuk ka sot mbrojtës prej dënimit të Allahut, pos atë që Ai e ka mëshiruar!" Vala hyri mes tyre të dyve, e ai *(djali)* u mbyt në ujë.

44. E iu pat thënë: "Oj tokë, përbije ujin tënd, dhe o qiell, ndërpreje *(shiun)*, uji u tërhoq, urdhëri u zbatua dhe ajo *(anija)* u ndal në *(kodrën)* Xhudij, e u tha: "I shkatërruar qoftë populli mizor!"

45. Nuhu e luti Zotin e vet, duke i thënë: "O, Zoti im, djali im është i familjes sime, e premtimi Yt është i saktë, ndërsa Ti je më i drejti i të drejtëve!"

---

* Tregimet ndaj pejgamberëve të përparshëm kanë qenë qëllim, t'i japin lehtësime Muhammedit në detyrën e tij, duke kuptuar se si edhe ata para tij patën vështirësi dhe se si ata ishin të durueshëm, mandej se si u vinte ndihma nga Zoti. Edhe besimtarët myslimanë nga rrëfimet e tilla do të fitojnë përvojë të duhur në jetën e tyre.

Të gjithë të dërguarit e Zotit në përpjekjet e tyre patën si detyrë dhe qëllim kryesor ta udhëzojnë popullin në besim vetëm të një Zoti, kurse mohuesve u tërhoqën vërejtjen për rrezikun që i pret. Është karakteristike çështja e tyre se gjithnjë ishin të mashtruar pas jetës së kësaj bote, ata që ishin kryelartë ndaj thirrjes së pejgamberëve. Zakonisht ata të cilët ishin të privilegjuar me pozitë si pari, ose pasanikë, talleshin me besimtarët.

Asnjë i dërguar, ashtu sikurse edhe Nuhu, për hir të kryeneçëve, nuk pranoi t'i largojë prej vete besimtarët. Ai nuk kërkoi shpërblim, nuk pretendoi se ka diçka në dorë, pos shpalljes së Zotit, nuk u tha se dënimi kundër jush është në dorën time, por në dorën e Zotit, e meqë ai ishte një popull shumë i padëgjueshëm, dënimi nga ana e Zotit ishte i pashmangshëm, prandaj ai u urdhërua ta ndërtojë anijen, dhe të mos kërkojë falje për kundërshtarët. Paria kryelartë tallej me Nuhun duke i thënë kinse ishe pejgamber e tani u bëre zdrukthëtar, e Nuhu i njoftoi ata për fatkeqësinë që i priste.



**46.** *(Zoti)* **Tha: "O Nuh, ai** *(djali)* **nuk ishte nga familja jote** *(për të cilën të premtova se do t'i shpëtojë)*, **ai ishte punëkeq, e ti mos më kërko Mua atë që nuk di, Unë të këshilloj që të mos bëhesh nga injorantët!"**

**47.** *(Nuhu)* **Tha: "Zoti im, unë mbështetem në mbrojtjen Tënde që të** *(mos)* **kërkoj prej Teje atë për çka nuk kam njohuri, e në qoftë se nuk më fal mua dhe nuk më mëshiron Ti, do të jam i humbur!"**

**48. Iu pat thënë: "O Nuh, zbarko qofsh i shpëtuar nga ana Jonë, me begati për ty dhe për një popull që është me ty. E një populli** *(tjetër)* **do t'i mundësojmë përjetime, e pastaj do t'i godas dënim i dhembshëm nga ana Jonë.**

**49. Këto janë disa nga rrëfimet e panjohura** *(për ty)*, **që po t'i shpallim ty, e që para këtij** *(Kur'anit)* **nuk i ke ditur as ti as populli yt. Pra të jesh i durueshëm se përfundimi** *(i lavdishëm)* **është për të devotshmit.***

**50. Edhe tek** *(populli)* **Adi** *(dërguam)* **nga mesi i tyre Hudin që tha: "O populli im, adhuronie Allahun, ju nuk keni zot tjetër pos Tij, ju vetëm po hutoheni me trillime.**

**51. O populli im, unë për këtë nuk kërkoj prej jush ndonjë shpërblim. Shpërblimi im është vetëm prej Atij që më krijoi. A nuk po kuptoni?**

**52. O populli im, kërkoni falje prej Zotit tuaj dhe ktheniu Atij, Ai ju lëshon shi me bollëk, dhe fuqisë suaj i shton fuqi, e mos refuzoni e të bëheni mëkatarë!"**

**53. Ata thanë: "O Hud, ti nuk na solle ndonjë argument, e ne nuk i braktisim zotat tanë për fjalën tënde dhe ne nuk të besojmë ty".**

---

*Nuhu e ndërtoi anijen dhe shenjat e para të vërshimit u dukën në faqën e tokës. Fjala **"tenur"** është emër i vendit ku piqet buka, por mund të jetë edhe sipërfaqja e tokës. Komentatorët e Kur'anit kanë dhënë nja tetë mendime rreth qëllimit të kësaj fjale, por për të qenë dukuri e jashtëzakonshme - mrekulli - nuk është larg mendjes që të ketë filluar prej furrës së bukës, prej një vendi të jashtëzakonshëm për burimin e ujit. Zoti e di më së miri!

Zoti urdhëroi Nuhun të ngarkojë në anije nga një çift prej të gjitha gjallesave, të cilat nuk mund të jetojnë në ujë, ta ngarkojë familjen e tij, pos atyre që ishin të gjykuar për dënim, t'i ngarkojë edhe ata pak besimtarë që ishin me te, e Nuhu ju tha se anija lundron e ndalet me emrin e Allahut, me Bismilahin.

Pak para se ta fillojë anija lundrimin, Nuhu e thërret djalin e vet - Ken'anin - ose sipas dikuj - Jamin - që edhe ai të hipë në anije, por ai nuk pranoi, e valët e ujit që ishin ngritur si kodra nëpër të cilat lundronte anija, ndërhyjnë ndërmjet Nuhut dhe djalit të tij dhe përmbysin djalin. Në atë vërshim u mbyt edhe një grua e Nuhut - Vailetun, që kishte qenë tradhtare. Nuhut iu dhimbte djali, andaj ju drejtua Zotit se i shkoi djali, por Zoti e njoftoi se ai ishte punëkeq, e si i tillë nuk ishte yti në besim edhe pse ishte i afërt në gjak.

Në përkthim edhe unë përdora termin: **"djali im"**, ashtu siç është edhe në Kur'an, sepse ai ishte djal i ri, djalosh, e nuk përdora termin, bir, pse bir mund të thuhet edhe për të riun, por edhe për të vjetrin.



afat.

56. Unë iu kam mbështetur Allahut, Zotit tim dhe Zotit tuaj, pse nuk ka asnjë nga gjallesat, e që Ai të mos e ketë nën sundim, vërtet, Zoti im është i drejtë.

57. Nëse kundërshtoni, unë ju kumtova atë me të cilën jam dërguar te ju. Zoti im do t'ju zëvendësojë me një popull tjetër, Atij nuk mund t'i bëni kurrfarë dëmi. Vërtet, Zoti im është përcjellës i çdo sendi".

58. E kur arriti vendimi Ynë *(për dënim)*, Ne me mëshirën Tonë e shpëtuam Hudin, e bashkë me të edhe ata që kishin besuar. I shpëtuam prej një dënimi të rëndë.

59. E ato ishin *(gjurmë të gënjeshtarëve të fisit)* Ad-ët, që mohuan argumentet e Zotit të tyre, kundërshtuan të dërguarin e Tij, shkuan pas urdhërit të çdo kryelarti kundërshtar.

60. Ata u përcollën me mallkim si në këtë botë, ashtu edhe në ditën e gjykimit. Le të dihet, Adët mohuan Zotin e tyre. Qoftë i shkatërruar Adi, populli i Hudit!*

61. Edhe te *(populli)* Themud e patëm dërguar njërin prej tyre, Salihun, e ai u tha: "O populli im, adhuronie Allahun, ju nuk keni ndonjë zot tjetër pos Tij, Ai së pari ju krijoi nga dheu dhe ju bëri banues të tij, andaj kërkoni falje prej Tij, dhe shprehni pendim te Ai. S'ka dyshim, Zoti im është afër *(me mëshirë)*, Ai përgjigjet *(lutjeve)*"!

62. Ata thanë: "O Salih, ti ishe shpresë jona para kësaj. Si mund të na ndalosh të adhurojmë atë që adhuruan prindërit tanë? Vërtet, ne jemi shumë të dyshimtë e në dilemë në atë që na thërret ti!"

54. Ne nuk themi tjetër vetëm se dikush prej zotave tanë të ka goditur me çmendje! Ai tha: Unë dëshmitar e kam Allahun, e ju dëshmoni se unë jam larg nga ajo çka ju i shoqëroni.

55. *(larg adhurimit)* Pos Tij. Ju pra, të gjithë përpiquni kundër meje e mos më jepni

---

Vërshimi - Tufani në kohën e Nuhut përfshiu tërë tokën e banuar, e rishumëzimi i njerëzimit pas tufanit bëhet prej tyre djemëve të Nuhut, andaj Nuhu quhet babai i dytë i njerëzimit, siç jep shenjë edhe Kur'ani: *Ve xhealna dhurrijjetehu humul bakinë* - (Pasardhësit e tij **(të Nuhut)** i bëmë që ta vazhdojnë jetën në tokë - pas tufanit).

Kur filloi të largohet uji, anija u ndal mbi një kodër - Xhudijj. Thuhet se ajo është në veri të Irakut, diku te Musolli, në vargmalet Araratë. Nuhut iu tha të zbarkojë i sigurt pa kurrëfarë rreziku, i garantuar prej Zotit dhe i begatuar me shumë të mira për hir të tij dhe të besimtarëve të tij, por i dha shenjë se prej pasardhësve të tij do të ketë edhe asish që do t'i përjetojnë vetëm të mirat e kësaj jete, e në jetën tjetër nuk kanë asgjë, pra ata janë jobesimtarë.

Këto janë ngjarje që Kur'ani ia rrëfeu Muhammedit. Këto ngjarje i zbuloi vetëm shpallja, pse lëmitë e tjera të diturisë nuk dinë asgjë për to.

* Hudi që u dërgua te populli Ad, për sa i përket gjakut ishte njeri nga mesi i tyre, por populli ishte idhujtar, kurse Hudi besimtar i drejtë, pra nuk ishte vëlla i tyre në çdo pikëpamje. Atë popull e kishte goditur thatësi e madhe. Hudi iu tha të kërkojnë falje prej Zotit - të bëjnë istigfar dhe t'i kthehen rrugës së drejtë, e Zoti do t'ju falë shi me bollëk dhe ashtu do t'ju shtojë fuqinë në



**63. "O populli im, më tregoni ju, nëse unë jam *(i bazuar)* në argument *(të qartë)* nga Zoti im, dhe Ai të më ketë dhënë mua mëshirë *(gradën pejgamber)* nga ana e Tij, kush do të më mbrojë mua nga Allahu, nëse unë kundërshtoj Atë? Ju nuk më shtoni tjetër vetëm humbje.**

**64. O populli im, kjo është devja e Allahut, për ju është një argument. Lënie pra, të ushqehet në tokën e Allahut e mos e prekni me ndonjë të keqe e të ju godas menjëherë dënimi!"**

**65. E megjithatë, ata e therën atë, e ai *(Salihu)* ju tha: "Përjetoni në vendin tuaj tri ditë, ky është caktim jo i rrejshëm!"**

**66. E kur erdhi vendimi Ynë *(për dënim)*, Ne e shpëtuam Salihun nga poshtërimi i asaj dite, e bashkë me të, edhe ata që besuan. Zoti yt është ai i fuqishmi, ngadhënjyesi.**

**67. Ndërsa ata që bënë zullum, i kapi *(në ditën e katërt)* krisma dhe gëdhinë kufoma *(të ngrira)* në vendin e tyre.**

**68. *(gëdhinë)* Sikur të mos kishin qenë fare në të. Kuptonie pra, *(populli)* Themud e mohoi Zotin e vet. Mallkimi qoftë kundër Themudit!***

**69. Edhe Ibrahimit i patën ardhur të dërguarit *(engjëjt)* tanë me myzhde dhe i thanë: "Selam". Ai u përgjegj: "Gjithnjë paçi selam" dhe nuk vonoi t'ju sjellë një viç të pjekur *(të fërguar më gurë)*.**

**70. Kur pa se duart e tyre nuk shtrihen kah ai *(viç)*, iu dukën të pazakonshme dhe ndjeu prej tyre njëfarë frike. Ata i thanë: "Mos u frikëso, ne jemi dërguar te populli i Lutit".**

**71. E gruaja *(Sare)* e tij *(Ibrahimit)* rrinte në këmbë dhe qeshi, e Ne e përgëzuam atë me Is-hakun, e pas Is-hakut Jakubin.**

---

çdo lëmi. Nga ky ajet kuptojmë se pendimi, rikthyerja në rrugë të Zotit dhe kërkimi i faljes për gabime, është vepër që tërheq mëshirën e Zotit dhe shiun e mjaftueshëm. Populli Ad ishte aq naiv sa që mendonte se Hudin e kishte ndëshkuar me çmendje ndonjë nga idhujt e tyre për shkak se ai i përqeshte.

Hudi ishte aq i vendosur sa që u tha: Nëse keni mundësi mblidhni të gjitha fuqitë tuaja dhe zotat tuaj dhe thurni plane kundër meje, e mos më jepni afat. Qëndrimi i Hudit është njëri nga faktet më të mëdha të fuqisë së një njeriu të mbështetur sinqerisht në Zotin, pse një njeri i vetmuar e demaskoi atë popull të etshëm për derdhje të gjakut, duke ua asgjësuar vlerën e zotave të tyre dhe duke u kërkuar shesh për luftë gjithë atij grumbulli të madh. I tillë është besimtari i mbështetur njëmend në Zotin e Gjithfuqishëm.

* Edhe Salihi ishte dërguar te populli i vet që quhej Themud, i thirri në besim të drejtë, në besim në një Zot. Mirëpo, edhe pse Salihu ishte i çmuar ndër ta, ata nuk pranuan këshillat e tij, duke vazhduar imitimin e besimit të kotë të baballarëve. Si argument se ishte i dërguar prej Allahut, u solli deven që doli prej një shkëmbi, u tha ta lënë të lirë të kullotë e të pijë ujë ku

سُورَةُ هُودٍ — الجُزْءُ الثَّانِيَ عَشَرَ

قَالَتْ يَٰوَيْلَتَىٰٓ ءَأَلِدُ وَأَنَا۠ عَجُوزٌ وَهَٰذَا بَعْلِى شَيْخًا ۖ إِنَّ هَٰذَا
لَشَىْءٌ عَجِيبٌ ﴿٧٢﴾ قَالُوٓا۟ أَتَعْجَبِينَ مِنْ أَمْرِ ٱللَّهِ ۖ رَحْمَتُ ٱللَّهِ
وَبَرَكَٰتُهُۥ عَلَيْكُمْ أَهْلَ ٱلْبَيْتِ ۚ إِنَّهُۥ حَمِيدٌ مَّجِيدٌ ﴿٧٣﴾ فَلَمَّا ذَهَبَ
عَنْ إِبْرَٰهِيمَ ٱلرَّوْعُ وَجَآءَتْهُ ٱلْبُشْرَىٰ يُجَٰدِلُنَا فِى قَوْمِ لُوطٍ ﴿٧٤﴾
إِنَّ إِبْرَٰهِيمَ لَحَلِيمٌ أَوَّٰهٌ مُّنِيبٌ ﴿٧٥﴾ يَٰٓإِبْرَٰهِيمُ أَعْرِضْ عَنْ هَٰذَآ ۖ إِنَّهُۥ
قَدْ جَآءَ أَمْرُ رَبِّكَ ۖ وَإِنَّهُمْ ءَاتِيهِمْ عَذَابٌ غَيْرُ مَرْدُودٍ ﴿٧٦﴾ وَلَمَّا
جَآءَتْ رُسُلُنَا لُوطًا سِىٓءَ بِهِمْ وَضَاقَ بِهِمْ ذَرْعًا وَقَالَ هَٰذَا
يَوْمٌ عَصِيبٌ ﴿٧٧﴾ وَجَآءَهُۥ قَوْمُهُۥ يُهْرَعُونَ إِلَيْهِ وَمِن قَبْلُ كَانُوا۟
يَعْمَلُونَ ٱلسَّيِّـَٔاتِ ۚ قَالَ يَٰقَوْمِ هَٰٓؤُلَآءِ بَنَاتِى هُنَّ أَطْهَرُ لَكُمْ ۖ
فَٱتَّقُوا۟ ٱللَّهَ وَلَا تُخْزُونِ فِى ضَيْفِىٓ ۖ أَلَيْسَ مِنكُمْ رَجُلٌ رَّشِيدٌ
﴿٧٨﴾ قَالُوا۟ لَقَدْ عَلِمْتَ مَا لَنَا فِى بَنَاتِكَ مِنْ حَقٍّ وَإِنَّكَ لَتَعْلَمُ مَا نُرِيدُ
﴿٧٩﴾ قَالَ لَوْ أَنَّ لِى بِكُمْ قُوَّةً أَوْ ءَاوِىٓ إِلَىٰ رُكْنٍ شَدِيدٍ ﴿٨٠﴾ قَالُوا۟
يَٰلُوطُ إِنَّا رُسُلُ رَبِّكَ لَن يَصِلُوٓا۟ إِلَيْكَ ۖ فَأَسْرِ بِأَهْلِكَ بِقِطْعٍ
مِّنَ ٱلَّيْلِ وَلَا يَلْتَفِتْ مِنكُمْ أَحَدٌ إِلَّا ٱمْرَأَتَكَ ۖ إِنَّهُۥ مُصِيبُهَا
مَآ أَصَابَهُمْ ۚ إِنَّ مَوْعِدَهُمُ ٱلصُّبْحُ ۚ أَلَيْسَ ٱلصُّبْحُ بِقَرِيبٍ ﴿٨١﴾

٢٣٠

**72. Ajo tha: "E mjera unë, si do të lindë unë kur jam e vjetëruar, kurse ky burri im është i shtyrë në moshë, vërtet kjo është gjë e çuditshme.**

**73. Ata i thanë: "Si, mos po çuditesh me caktimin e Zotit?" Mëshira e Allahut dhe bekimi i Tij qoftë me ju o familje e shtëpisë *(së Ibrahimit)* ! Vërtet, Ai është meritues për falënderim është bamirës i madh.**

**74. Pasi që Ibrahimit i kaloi frika dhe i erdhi myzhdeja, ai nisi dialog me të dërguarit tanë rreth popullit të Lutit.**

**75. Vërtet, Ibrahimi ishte shumë i butë, shumë i dhembshëm dhe i kthyeshëm.**

**76. *(engjëjt i thanë)* O Ibrahim, lëre këtë *(dialog)*, urdhëri i Zotit tënd tashmë ka zbritur, s'ka tjetër, ata do të përjetojnë dënim të pashmangshëm.**

**77. E kur të dërguarit tanë i erdhën Lutit, ai u keqësua për ta dhe u ngushtua rëndë me ardhjen e tyre e tha: "Kjo është ditë e vështirë!"**

**78. Dhe populli i tij, që më parë bënin punë të turpshme, erdhi me nguti te ai *(te Luti)*, e ai tha: "O populli im, qe këto bijat e mia *(gratë e atij vendi)*, janë më të pastra për ju, kinie frikë pra Allahun e mos më turpëroni me mysafirët e mij, a nuk ka ndër ju ndonjë njeri të mençur *(e të ju ndalojë nga e keqja)*?"**

**79. Ata thanë: "Po ti e ke të ditur se ne, nuk kemi kurrfarë lakmie në bijat tua, ti e di me siguri se çka dëshirojmë ne!"**

**80. Ai tha: "Ah, sikur të kisha fuqi kundër jush *(t'ju zbrapsë)*, ose të kisha mbështetje në ndonjë përkrahje *(të fisit)* të fortë!" *(do t'i mbroja mysafirët e mij)*.**

**81. *(engjëjtë)* Thanë: "O Lut, ne jemi të dërguarit e Zotit tënd, ata *(populli yt)* nuk kanë për t'u afruar te ti, e ti kah fundi i natës udhëto me familjen tënde dhe askush prej jush të mos vështrojë mbrapa *(familja do të shpëtojë)*, pos gruas sate, ajo do të jetë e goditur me çka do të goditen edhe ata. Afati i tyre është mëngjesi, a nuk është mëngjesi afër?"**

---

të dojë. Njëri më i keqi ndër ta, njëfarë Kadari e preu deven, e Salihu u tha se krejtësisht i keni edhe tri ditë jetë, e pastaj do të shkatërrohen. Të mërkurën e therri deven, e të dielën i shkatërroi njëfarë ushtime si mos të kishin qenë.



**82. Kur erdhi urdhëri ynë, ne përmbysëm të gjitha ato *(fshatrat e tyre)* duke kthyer çdo gjë nga lart poshtë, dhe mbi ta reshëm gurë të fortë pa ia nda.**

**83.** ***(gurë)*** **Të shënuar te Zoti yt. Ai** ***(vend)*** **nuk është larg zullumqarëve** ***(idhujtarëve kurejshitë)*.***

**84. Edhe Medjenit** ***(i dërguam)*** **vëllain e tyre Shuajbin që ju tha:"O populli im, adhuronie Allahun, ju nuk keni Zot tjetër pos Tij, mos matni as mos peshoni mangut, unë po shoh se jeni në gjendje të mirë jetësore, pra unë po frikësohem për ju nga dënimi që do t'ju përfshijë një ditë!"**

**85. O populli im, veproni drejtë gjatë matjes dhe peshimit, e mos dëmtoni njerëzit në asgjë dhe mos shkaktoni rrëmujë në tokë!"**

**86. Atë pjesë që ju lejoi Allahu është shumë më e mirë për ju, nëse jeni besimtarë, e unë nuk jamë rojë juaj!"**

**87. Ata thanë: "O Shuajb, a namazi yt po të thotë të na urdhërosh që ta braktisim atë që adhuruan prindërit tanë, ose** ***(po të urdhëron)*** **për të punuar në pasurinë tonë ashtu si të dëshirojmë? Vërtet, ti qenke i butë e i mençur".** ***(Kjo ishte tallje e tyre).***

**88."O populli im, më thuani pra, nëse unë kam argumente të sigurta nga Zoti im dhe nga ana e Tij, Ai më furnizoi mua me të mira** ***(si mund të mos ju udhëzoj në rrugë të drejtë)?*** **. Unë nuk dua t'ju kundërshtoj** ***(duke punuar)*** **për atë nga e cila po ju ndaloj, unë nuk dua tjetër vetëm të përmirësoj aq sa mundem, por këtë mund ta arrijë vetëm me ndihmën e Allahut, vetëm Atij iu kam mbështetur dhe vetëm tek Ai jam i drejtuar!"**

---

* Melaiket që i erdhën Ibrahimit ishin të drejtuar për ndëshkimin e popullit ku ishte i dërguar Luti, por njëkohësisht i morën myzhde Ibrahimit se do të ketë djalë, Is-hakun. Ibrahimi, i njohur si bujar i pashoq, me të shpejtë u solli mysafirëve një viç të pjekur në hell, duke menduar se ata ishin njerëz, pse kishin formën e djemve të rinj dhe të bukur. Kur vërejti se nuk po zgjasin duart te mishi i pjekur, nuk i erdhi mirë, sepse ai që nuk ta ha bukën nuk ta do të mirën. Mirëpo, engjëjt me të shpejtë e njoftuan se kush ishin edhe për çka kishin ardhur. Gruaja e Ibrahimit, Sareja qeshi kur kuptoi se ata nuk kanë ndonjë qëllim kundër Ibrahimit dhe kur kuptoi se do të ndëshkojnë popullin e Lutit që ishte i njohur si më i shfrenuari. E kur kuptoi se ajo do të lindë djalë, u habit ngase ishin të shtyrë në moshë që të dy, por engjëjt i thanë se ky është caktim i Zotit mëshirues i cili ka bekuar familjen tuaj.

Pasi që Ibrahimit i kaloi frika për vete, filloi t'i dhimbset populli i Lutit, por engjëjt e njoftuan me vendimin e Zotit që është i pathyeshëm dhe shkuan te Luti. Kur i pa djelmosha të bukur, u prek shumë dhe shpirtërisht u ngushtua, ngase e dinte vesin e popullit të tij.Si duket, gruaja e Lutit që ishte jobesitmare e informoi popullin për ardhjen e djelmoshave dhe ata me të shpejt



Zoti im është mëshirues, shumë i dashur.

**89.** O populli im, kundërshtimi ndaj meje të mos u shpie *(në mosbesim)* që të ju gjejë ajo që e gjeti popullin e Nuhut, popullin e Hudit ose popullin e Salihut. E populli i Lutit nuk është larg prej jush.

**90.** Kërkoni falje Zotit tuaj dhe sinqerisht pendohuni ndaj Tij. Vërtet, Zoti im është mëshirues, shumë i dashur.

**91.** Ata thanë: "O Shuajb, ne nuk po e kuptojmë shumicën nga ajo që thua dhe ne të konsiderojmë ty të dobët në mesin tonë, dhe sikur të mos ishte ai grupi ytë, ne do të gurëzonim ty, ngase ti nuk je i çmuar ndër ne".

**92.** Ai tha: "O populli im, a është më i çmuar te ju farefisi im se Allahu, që e keni hedhur Atë pas shpine? Nuk ka dyshim, Zoti im i di të gjitha ato që veproni".

**93.** O populli im, veproni sa të mundeni, unë veproj, e më vonë do ta kuptoni se kush do të pësojë atë dënim që e poshtëron dhe kush është ai rrenacak. Pritni se edhe unë së bashku me ju jam duke pritur.

**94.** E kur erdhi urdhëri Ynë, Ne me mëshirën Tonë e shpëtuam Shuajbin dhe bashkë me të edhe ata që besuan, ndërsa zullumqarët i kapi britma e tmerri, duke gëdhirë në vendin e tyre kufoma të gjunjëzuara.

**95.** *(gëdhinë)* Si të mos kishin ekzistuar fare aty. Qoftë i shkatërruar Medjeni sikurse ishte i shkatërruar Themudi!

**96.** Ne e patëm dërguar Musain me dispozitat Tona dhe me mrekulli konkrete,

**97.** Te faraoni dhe rrethi i tij, e ata iu bindën urdhërit të faraonit, po urdhëri i faraonit nuk ishte mençuri.

---

shkuan dhe kërkuan prej Lutit t'ua dorëzojë. Luti u tha se gratë i krijoi Zoti për bashkëshorte, pra hiquni dhe mos më turpëroni me këta mysafirë. Sipas një mendimi, Luti u ofroi martesën e bijave të veta, ashtu që t'i largojë prej mysafirëve, por derisa ishte pejgamber i atij populli, konsiderohej si babë i atij populli, pra edhe gratë e tjera ishin bija të tij. Luti u prek shumë kur kuptoi këmbënguljen e popullit për çnderimin e djelmoshave dhe në shenjë pikëllimi tha: Të kisha pasur fuqi do t'i shpartalloja. Si duket i vetmi pejgamber i dërguar në një popull të huaj ishte Luti, andaj edhe thotë të kisha pasur kabile të fortë.

Në momentin më kritik të dëshprimit të Lutit, ata djelmosha e njoftuan se ishin melekë, nuk ishin njerëz, ishin Xhibrili, Mikaili dhe Israfili, kishin ardhur ta shkatërrojnë atë popull të prishur, e Lutit i thanë që me familjen e vet, pos gruas së tij, e cila ishte e dënuar ta vuajë dënimin, pas gjysmës së natës të largohet prej atij vendi. Luti me familje u largua, e Xhibrili u vuri krahun përfundi atyre fshatrave, i ngriti lart e pastaj i përmbysi. Thuhet se ai vend tash quhet Deti i Vdekur ose Deti i Lutit.



**98.** Në ditën e kijametit ai *(faraoni)* i prinë popullit të vet dhe i fut në zjarr. Sa i shëmtuar është ai vend i ofruar.

**99.** Edhe në këtë botë ata i përcolli mallkimi, e edhe në ditën e kijametit. Sa e keqe është ajo dhuratë e dhuruar*

**100.** Këto janë disa nga lajmet e vendeve që po t'i rrëfejmë ty; disa prej tyre ekzistojnë ende, e disa janë shkatërruar.

**101.** Ne nuk u bëmë padrejtë atyre, por ata vetvetes i bënë padrejtë. E kur erdhi urdhëri i Zotit tënd, atyre nuk u ndihmuan asgjë zotat e tyre, të cilëve luteshin pos Allahut, dhe nuk fituan tjetër pos shkatërrim.

**102.** Ja, kështu është ndëshkimi i Zotit tënd, kur dënon vendet që janë zullumqarë. Vërtet, ndëshkimi i Tij është i dhëmbshëm e i ashpër.

**103.** Në këto *(rrëfime)* me të vërtetë ka një përvojë për atë që i frikësohet dënimit të botës tjetër. Ajo është ditë e tubimit të njerëzve dhe ajo është ditë dëshmuese.

**104.** Dhe atë *(ditë)* nuk e shtyejmë vetëm deri në një afat që është i caktuar.

**105.** E kur të vijë ajo ditë, askush nuk do të flasë, pos me lejen e Tij, e prej tyre *(të tubuarëve)*, ka fatzi dhe fatbardhë.

**106.** E për sa u përket atyre fatkëqinjve, ata janë në zjarr, aty ata kanë dihatje kërhamzë të vështirë *(në frymëmarrje)*.

**107.** Aty janë përgjithmonë, sa të jenë qiejt dhe toka, përveç atë çka do Zoti yt, vërtet Zoti yt punon çka dëshiron.

**108.** E për sa u përket atyre fatmirëve, ata janë në xhennet përgjithmonë, sa të jenë qiejt e toka, përveç atë çka do Zoti yt *(Allahu ju dhuron)* shpërblim të pakëputur.

---

*Medjen quhej një fis sipas emrit të një djali të Ibrahimit, e të cilit i takonte edhe Shuajbi. Ka mendime se vendi që quhej Medjen, ishte diku jo larg Tebukut. Përveç thirrjes që u bëri për besim të drejtë sikurse edhe pejgamberët e tjerë, Shuajbi ua tërhoq vërejtjen të mos mashtrojnë njerëzit duke iu matur e peshuar me hile. Ata u tallën me Shuajbin dhe i thanë se a thua feja e tij po e urdhëroka që ta lënë fenë e baballarëve dhe të masin drejt? Shuajbi iu tha: mua më dërgoi Zoti, atë që ju urdhëroj juve e kryej edhe vetë, pra mos të bëhet shkak urrejtja ndaj meje e të mbeteni pa besim të drejtë, se do të dënoheni sikurse u dënuan ata që ishin para jush. Ata nuk e dëgjuan ,bile edhe ju kërcënuan, por kishin frikë kabilën e tij, dhe ashtu mbetën të humbur. U shkatërruan me një zë të tmerrshëm që i thirri Xhibrili. Dënimi i tyre kishte edhe momente të tjera të tmerrshme siç është përmendur në A'raf, në Shuaraë dhe këtu.



109. Për adhurimin që bëjnë këta *(idhujtarët)*, ti mos kij dyshim *(se është i kotë)*. Nuk adhurojnë tjetër vetëm si adhuronin më parë prindërit e tyre, e Ne do t'u japim pjesën e tyre pa mangësi.

110. Ne edhe Musait i patëm dhënë librin, e u bë përçarje rreth tij, e sikur të mos ishte vendim i Zotit tënd i përcaktuar më heret, me siguri do të kryhej *(dënimi)* kundër tyre. Vërtet, ata *(populli yt)* kanë shprehur dyshim rreth tij.

111. S'ka tjetër, vetëm se secilit prej tyre, Zoti yt do t'u përmbushë veprat e tyre, se Ai është i njohur hollësisht për atë që veprojnë.*

112. Ti *(Muhammed)* përqëndrohu vendosmërisht ashtu si je i urdhëruar, e bashkë me ty edhe ata që u penduan *(prej idhujtarisë)*, e mos tejkaloni *(kufijt e caktuar)*, se me të vërtetë Ai është shikues i asaj që veproni.

113. Dhe mos anoni kah ata që bënë zullum, e për atë shkak t'ju kapë zjarri, sepse përveç Allahut nuk keni ndonjë mbrojtës, e mbeteni të pa ndihmuar.

114. Dhe fale namazin në dy skajet e ditës, e edhe në orët e afërta *(me ditën)* të natës. S'ka dyshim se veprat e mira i shlyejnë ato të këqiat. Kjo është një këshillë për ata që pranojnë këshillat.

115. Dhe ti, jij i durueshëm, se Allahu nuk ua humb shpërblimin bëmirësve.

116. E përse të mos ketë pasur nga breznitë që ishin para jush, të zotët e mendjes e të nderit që të ndalonin çrregullimin e kaosin në tokë, përveç një pakice, të cilët i shpëtuam *(ngase u frenuan nga të këqiat)*, e ata që ishin mizorë u dhanë pas kënaqësive si të shfrenuar, duke vazhduar të jenë mëkatarë.

117. E Zoti yt nuk është që të shkatërrojë mizorisht vendet, nëse banorët e tyre janë punëmirë.

---

* Pas rrëfimit të lajmeve mbi ndëshkimet, që i përjetuan popujt e padëgjueshëm, rrëfime të cilat njerëzit nuk do t'i dinin sikur të mos ishte shpallja prej Zotit, vihet në pah drejtësia e Zotit, i cili e urren zullumin, por ata me këmbëngulje vendosën të bëjnë aso veprash, të cilat drejtësia i gjykon.

Qëllimi i rëfimeve të këtilla nuk është sa për dëfrim, por ka për qëllim udhëzimin, të cilin do ta përfitojnë njerëzit nga përvoja e dënimit që e përjetuan ata, që nuk ishin në rrugën e drejtë dhe ashtu të përgatiten me besim të drejtë e vepra të mira për ditën e gjykimit, në të cilën do të dëshmohet për çdo send, do të jepet shpërblimi i merituar, i cili do të përcillet me gëzim ose me mjerim - Ruana Zot!

Rreth kuptimit të domethënies: përgjithmonë në xhehenem, përveç asaj çka dëshiron Zoti, i cili bën çka të dojë..., siç ësht një rast kësisoji, edhe në ajetin 128 të kaptinës En-amë, kur është fjala për ata të xhehenemit, komentatorët e Kur'anit kanë dhënë shpjegime të gjithanshme. Do të ishte më drejtë që përjashtimi, i cili kuptohet prej: **il-la ma shae rabbuk** - me përjashtim të asaj çka dëshiron Zoti yt -, të bartet në besimtarët mëkatarë, të cilët kurdoherë do të hiqen prej xhehenemit pasi që Zoti do t'u lejojë ndërmjetësimin e ndërmjetësuesve (shefaatin e shefaatxhinjve), pra kjo është ajo çka dëshiron Zoti. Allahu a'ëlemu!

وَلَوْ شَآءَ رَبُّكَ لَجَعَلَ ٱلنَّاسَ أُمَّةً وَٰحِدَةً وَلَا يَزَالُونَ مُخْتَلِفِينَ
١١٨ إِلَّا مَن رَّحِمَ رَبُّكَ وَلِذَٰلِكَ خَلَقَهُمْ وَتَمَّتْ كَلِمَةُ رَبِّكَ
لَأَمْلَأَنَّ جَهَنَّمَ مِنَ ٱلْجِنَّةِ وَٱلنَّاسِ أَجْمَعِينَ ١١٩ وَكُلًّا نَّقُصُّ
عَلَيْكَ مِنْ أَنۢبَآءِ ٱلرُّسُلِ مَا نُثَبِّتُ بِهِۦ فُؤَادَكَ وَجَآءَكَ فِى هَٰذِهِ
ٱلْحَقُّ وَمَوْعِظَةٌ وَذِكْرَىٰ لِلْمُؤْمِنِينَ ١٢٠ وَقُل لِّلَّذِينَ لَا يُؤْمِنُونَ
ٱعْمَلُوا۟ عَلَىٰ مَكَانَتِكُمْ إِنَّا عَٰمِلُونَ ١٢١ وَٱنتَظِرُوٓا۟ إِنَّا مُنتَظِرُونَ
١٢٢ وَلِلَّهِ غَيْبُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضِ وَإِلَيْهِ يُرْجَعُ ٱلْأَمْرُ كُلُّهُۥ
فَٱعْبُدْهُ وَتَوَكَّلْ عَلَيْهِ وَمَا رَبُّكَ بِغَٰفِلٍ عَمَّا تَعْمَلُونَ ١٢٣

سُورَةُ يُوسُفَ

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

الٓر تِلْكَ ءَايَٰتُ ٱلْكِتَٰبِ ٱلْمُبِينِ ١ إِنَّآ أَنزَلْنَٰهُ قُرْءَٰنًا عَرَبِيًّا
لَّعَلَّكُمْ تَعْقِلُونَ ٢ نَحْنُ نَقُصُّ عَلَيْكَ أَحْسَنَ ٱلْقَصَصِ
بِمَآ أَوْحَيْنَآ إِلَيْكَ هَٰذَا ٱلْقُرْءَانَ وَإِن كُنتَ مِن قَبْلِهِۦ
لَمِنَ ٱلْغَٰفِلِينَ ٣ إِذْ قَالَ يُوسُفُ لِأَبِيهِ يَٰٓأَبَتِ إِنِّى رَأَيْتُ
أَحَدَ عَشَرَ كَوْكَبًا وَٱلشَّمْسَ وَٱلْقَمَرَ رَأَيْتُهُمْ لِى سَٰجِدِينَ ٤



**118. Sikur të dëshironte Zoti yt, do t'i bënte njerëzit të një feje** *(por nuk dëshiroi, ai e di pse)*. **Ata vazhdimisht janë në kundërshtime** *(mes vete)*.

**119. Përveç atij që mëshiroi Zoti yt. Po për këtë edhe i krijoi ata. Fjala e Zotit tënd: "Gjithsesi do ta mbushë xhehenemin me të gjithë exhinët dhe njerëzit", ka marrë fund** *(është plotësuar)*.

**120. Të gjitha këto që t'i rrëfyem ty nga lajmet e pejgamberëve, janë që të forcojnë zemrën tënde, dhe në to të ka ardhur e vërteta e këshilla, si dhe përkujtime për besimtarët.**

**121. E atyre që nuk besojnë thuaju: "Veproni sa të mundeni në atë të tuajën, edhe ne jemi duke vepruar".**

**122. Ju pritni** *(ç'do të na gjejë neve)*, **edhe ne jemi duke pritur** *(se ç'do t'ju gjejë juve)*.

**123. Vetëm Allahut i takon dija për fshehtësitë e qiejve dhe të tokës, çdo çështje i kthehet** *(në kompetencë)* **vetëm Atij, pra adhuroje Atë, mbështetu tek Ai, se Zoti yt, nuk është i panjohur për atë që veproni.***

## SURETU JUSUF

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Elif, Lamë, Ra. Këto** *(ajete që t'u zbritën)* **janë ajetet e librit të qartë.**

**2. Ne e zbritëm atë Kur'an arabisht, ashtu që ta kuptoni.**

**3. Ne me të shpallur të këtij Kur'ani po të rrëfejmë ty** *(Muhammed)* **më të bukurin rrëfim, edhe pse para tij ishe nga të painformuarit.**

**4.** *(përkujto)* **Kur Jusufi, babait të vet i tha: "O baba im, unë pashë** *(në ëndërr)* **njëmbëdhjetë yje dhe diellin e hënën, i pashë duke më bërë mua sexhde!"**

---

* Urdhëri që i drejtohet drejtpërsëdrejti Muhammedit e edhe besimtarëve që të jenë të vendosur e të qëndrueshëm saktësisht dhe në mënyrë precize sikurse janë urdhëruar prej Zotit, mban përgjegjësi të madhe, andaj Pejgamberi duke e përkujtuar rëndësinë e këtij urdhëri paska thënë: "Më plaku kaptina Hud dhe motrat e saj...", duke iu përgjigjur pyetjes së një shoku që i ka thënë se, ke filluar të plakesh o i dërguar i Zotit.

Sipas këtij urdhëri kuptohet se nuk guxon të tejkalohet asnjë dispozitë e Allahut, qoftë obligim adhurimi, qoftë lejim ose ndalim (**hallall-haram**) ndaj çështjeve e sendeve. Madje sipas këtij urdhëri, kuptohet se nuk guxon as të anohet kah zullumqarët dhe veprat e tyre, e lëre më të veprohet siç veprojnë ata.

Përmendet falja e namazit që është një nga shtyllat më të forta në fé, pas besimit dhe koha e faljes së tij gjatë ditës e natës, e përfundon ajeti duke na përkujtuar se punët e mira, siç është së pari namazi, e edhe të tjera, ndikojnë dhe ndihmojnë në shlyerjen, faljen e gabimeve. Pejgamberi ka thënë: "Namazi deri në namaz, xhumaja deri në xhuma, ramazani deri në ramazan shlyejnë mëkatet e atyre që janë ruajtur prej gjynaheve të mëdha".

Dënimi i Zotit nuk e godet kurrë një vend nëse banorët e tij janë në rrugë të drejtë.

Sikur dëshira e Zotit të ishte që njerëzit të jenë të një ideje e një feje, ata do të ishin ashtu. Njerëzit do të jenë të shpërndarë në lloj-lloj besimesh e idesh të gabuara, me përjashtim të atyre që i ka arritur mëshira e Zotit dhe kanë gjetur të vërtetën. E derisa Zoti është betuar se do ta mbushë xhehenemin me exhinë e njerëz, fjala e Tij është e pathyeshme, andaj njerëzit bredhin pas të këqiave derisa të meritojnë xhehenemin.

Të fshehtën, kudo që të jetë dhe kurdo që do të ngjajë, e di vetëm Zoti, e di edhe fundin e gëzuar ose të mjeruar për çdo njeri, por ajo është punë e Tij, e punë jona është: ta adhurojmë vetëm Atë, t'i dorëzohemi vetëm Atij, e Ai është mëshirues i mëshiruesve.

*Me ndihmën e Zotit xh.sh. përfundoi përkthimi i kësaj kaptine. Lavdëruar qoftë Allahu!*

# SURETU JUSUF
## KAPTINA 12

*E zbritur në Meke, pas sures Hud, ajete: 111*

*Kjo është një prej kaptinave të zbritura në Meke, të cilat parashtrojnë ngjarjet rreth pejgamberëve. I tërë tregimi në këtë kaptinë i është kushtuar ndodhisë rreth Jusufit, birit të Jakubit, vështirësive që përjetoi ai dhe babai i tij, mundimet që i vuajti prej vëllezërve, në burg, në shtëpinë e zotëriut të Egjiptit, prej aventurës se grave etj., derisa e shpëtoi Zoti xh. sh. Edhe Muhammedi do ta gjejë shpëtimin dhe do të korrë sukses, anipse e refuzojnë edhe të afërmit edhe të largëtit.*

*Kaptina ka një trajtim të posaçëm të shprehjeve dhe të domethënieve të saj, ngase rrëfimi i ngjarjes në një mënyrë të butë e të dhëmbshme depërton nëpër ndjenjat shpirtërore si gjaku nëpër damarë, dhe edhe pse është nga kaptinat mekase, të cilat, në të shumtën e rasteve kanë natyrë kërcënimi e tërheqjeje të vërejtjes, kjo është e dalluar ngase ka një atmosferë mëshire, butësie e ledhatimi.*

*Edhe kjo është shpallur në atë kohë kur Muhammedi ballafaqohej me ato vështirësi të njëpasnjëshme, në atë kohë kur mbeti pa axhën dhe pa bashkëshorten, kur edhe vitin e quajti "**senetul huzni**" - vit i pikëllimit.*

*Pikërisht në këtë periudhë kur i dërguari i Zotit, e edhe besimtarët ishin duke u konfrontuar me ato sjellje drastike e të egra të injorantëve kurejshitë, kur ishin izoluar prej bashkësisë mekase, ata ishin vetmuar dhe sulmuar në çdo pikëpamje, i zbret kjo kaptinë e cila ia lehtëson mundimet, i jep shpresë se pas të gjitha vështirësive do të arrijë sukses dhe çlirim. I thuhet: shikoje Jusufin, vuajtjet e tij dhe mundimet, e më në fund edhe triumfin, por duhet të jesh i durueshëm, se ndihma e Zotit gjithnjë u dhurohet të durueshmëve.*

*Tregimi për Jusufin nuk është përsëritur në asnjë vend tjetër në Kur'an siç është rasti me tregimet e pejgamberëve të tjerë, të cilat edhe pse duket se përsëriten, përsëritja e tyre është në mënyra të tjera, me stil tjetërfare dhe me sinonime të llojllojta.*

*Gjatë këtij rrëfimi, në këtë kaptinë duhet kuptuar se, dëshira dhe përcaktimi i Zotit fuqiplotë për një send, çështje a njeri, do të realizohet në tërësi, edhe nëse e tërë bota ngritet kundër. Kështu ishte rasti i Jusufit, të cilit Zoti i kishte dhuruar dhuntinë e vet qysh në vegjëli, e përpjekjet e vëllezërve për ta zhvlerësuar atë dhunti, tentimi i grave për ta mashtruar e poshtëruar, nënçmimi duke e shitur si rob dhe gjykimi me burg pa kurrfarë gabimi, nuk patën sukses me atë, nuk arritën asgjë. Në fund u kurorëzua me atë të mirë që ia kishte dhuruar Zoti, edhe si pejgamber e edhe si sundues, e edhe i pranuar në mesin e më të mirëve në jetën e ardhshme!*



**5. Ai** ***(Jakubi)*** **tha: "O biri im, mos u trego ëndërrën tëndë vëllezërve tu, se po të bëjnë ndonjë dredhi, s'ka dyshim, djalli për njeriun është armik i hapët".**

**6. Ja, kështu Zoti yt të zgjedh ty, të mëson interpretimin e ëndërrave, plotëson dhuntinë e Tij ndaj teje dhe familjes së Jakubit, sikurse pat plotësuar atë më parë ndaj prindërve tu, Ibrahimit dhe Is-hakut. Vërtet, Zoti yt është më i dijshmi, më i urti!"**

**7. Njëmend, për ata që pyesin** ***(interesohen)*** **në ndodhinë e Jusufit dhe të vëllezërve të tij, pati fakte** ***(mbi fuqinë e Zotit).***

**8. Kur ata** ***(vëllezërit)*** **thanë: "Pasha Zotin, Jusufi dhe vëllai i tij, janë më të dashur te baba ynë se sa ne, ndërsa ne jemi grup** ***(i fortë).*** **Vërtet, babai ynë është në gabim sheshazi.**

**9. Mbytnie Jusufin ose hidhnie diku larg në një vend e babai juaj t'ju dojë juve e pas asaj** ***(pendohuni)*** **bëheni njerëz të mirë.**

**10. Njëri prej tyre tha: "Mos e mbytni Jusufin, e në qoftë se jeni për të bërë diç, lëshonie atë në fund të bunarit, do ta marrë atë dikush prej udhëtarëve".***

**11. Ata thanë: "O baba ynë, ç'ke që nuk na beson për Jusufin, e ne ia duam të mirën atij?**

**12. Dërgoje nesër atë me ne, le të hajë pemë dhe le të luajë me siguri do ta ruajmë atë.**

**13. Ai tha: "Unë mallëngjehem po të vijë me ju, e edhe kam frikë se do ta hajë ujku, kur mungon kujdesi juaj për të".**

**14. Ata thanë: "Për Zotin, nëse e ha ujku, e duke qenë ne grup kaq i fortë, atëherë ne mos qofshim fare!"**

---

* Para se t'i shpallej Kur'ani Muhammedit, ai nuk dinte për ngjarje çfarëdo qofshin, pse ai nuk kishte mësuar nga ndonjë libër e mësues, e edhe ky ishte një fakt kundër atyre që u përpoqën të zhvlerësonin Kur'anin famëlartë, duke thënë se e shpiku vetë Muhammedi.

Zoti xh. sh. ia shpjegon këtë ngjarje Muhammedit dhe besimtarëve në mënyrën më të mirë, më të saktë dhe më të kuptueshme.

Jusufi kishte parë në ëndërr sikur dielli, hëna dhe njëmbëdhjetë yje i bënin sexhde, i përuleshin. Për këtë i tregoi babait, Jakub, por ai ia tërhoq vërejtjen se ëndërrën nuk duhet treguar vëllezërve, sepse mund t'i bëjnë ndonjë të keqe. Jusufi u habit, si mund t'i bëjnë keq vëllezërit? Por, Jakubi, i sprovuar i tha se duhet ta dijë që shejtani është armik i përbetuar kundër njeriut, e mund t'i mashtrojë edhe vëllezërit e tij.

Jakubi e kuptoi se Jusufin Zoti do ta dërgojë pejgamber, andaj edhe e donte shumë.

Nga zilia, pse Jakubi e donte Jusufin dhe vëllain e tij Binjaminin - këtë e kishte vëlla edhe prej nëne - djalli ua mbushi mendjen vëllezërve të tij që ta likuidojnë, e pastaj të pendohen e të bëhen njerëz të mirë. Si duket, djali më i madh i Jakubit, Jehudha propozoi një të keqe më të lehtë: ta humbin e mos ta mbysin.



15. Pasi që ata shkuan me të dhe vendosën ta vënë në fund të bunarit, Ne i shpallëm: "Ti do t'i njoftosh ata për këtë vepër të tyre, e duke mos ditur ata *(do të vijë koha të ju thuash për këtë vepër e ata nuk do të dinë se ti je Jusufi))*"

16. E në mbrëmje erdhën duke qarë te baba i tyre.

17. Thanë: "O baba ynë, ne shkuam të bëjmë gara, e Jusufin e lamë te teshat tona edhe atë e kishte ngrënë ujku. Ti nuk do të na besosh neve, edhe po të jemi të vërtetë!"

18. E erdhën *(i sollën)* e në këmishën e tij me gjak të rrejshëm. Ai tha: "Jo, *(nuk e ka ngrënë ujku)*, por epshet tuaja ua hijeshuan punën. Halli im është: durim i mirë. Allahu është nga i cili kërkohet ndihmë për këtë që përshkruani ju".

19. Dhe atypari kaloi një grup udhëtarësh, e e dërguan ujëbartësin *(për ujë)*, e ai e lëshoi kofën e vet *(në bunar)* dhe tha: "Myzhde! Qe një djalosh!" Ata e fshehën atë si mall tregtie. Po Allahu e dinte shumë mirë se ç'vepronin ata.

20. Dhe e shitën atë *(Jusufin)* për një çmim të vogël, për disa dirhemë *(masë argjendi)* të numëruar, sepse në mesin e tyre pati asish që nuk lakmuan *(për çmim më të lartë)*.

21. E ai që e bleu nga Misiri *(Egjipti)* i tha gruas së vet: "Bëni pritje të kënaqshme, se është shpresë t'ia shohim hajrin ose ta adoptojmë për fëmijë!" Ja, kështu *(sikurse e shpëtuam nga bunari)*, Ne i bëmë vend Jusufit në tokë *(në Egjipt)*, e që t'ia mësojmë atij shpjegimin për disa ëndërra. Allahu është mbizotërues i punës së vet, por shumica e njerëzve nuk e dinë *(fshehtësinë e çështjeve)*.

22. E kur e arriti pjekurinë e tij, Ne i dhamë pushtet e dituri. E kështu Ne i shpërblejmë punëmirët.*

---

* Edhe pse Jakubi u tha bijve të vet se nuk mund të rrijë pa Jusufin dhe se frikësohej nga ujku, ata iu betuan se e duan dhe do të kenë kujdes ashtu që e lejoi të shkojë me ta.

Vëllezërit e hodhën Jusufin në bunar, por prezenca e Zotit ishte aty, ia dërgoi Xhibrilin t'ia qetësojë shpirtin, t'ia largojë frikën e vetmisë dhe ta lajmërojë se do të jetë i shpëtuar prej kësaj fatkeqësie. Ata, për ta fshehur sado kudo turpësinë e tyre, pasi ra muzgu erdhën kinse duke qarë dhe me këmishë të përgjakur, por Jakubi e kuptoi çështjen dhe iu mbështet Zotit për ndihmë. Një grup tregtarësh kaloi atypari dhe e gjeti Jusufin, por nuk treguan se është i gjetur, po sikurse ishte rob i tyre dhe me të shpejt e shitën, duke u frikësuar se po lajmërohet i zoti i tij. Jusufin e bleu ministri i ekonomisë së egjiptit, e gruas së vet i tha të ketë kujdes për vendosjen, ushqimin



**23. E ajo, në shtëpinë e së cilës ishte Jusufi, i bëri lajka atij dhe ia mbylli dyert e i tha: "Eja!" Ai *(Jusufi)* tha: "Allahu më rruajtë, ai zotëriu im *(e burri yt)*, më nderoi me vendosje të mirë *(si mund t'i bëj hile në familje)*?". S'ka dyshim se tradhtarët nuk kanë sukses.**

**24. Ajo e mësyni atë qëllimisht, e atij do t'i shkonte mendja ndaj saj, sikur të mos i prezentohej argumenti nga Zoti i tij. Ashtu *(e bëmë të vendosur)* që të largojmë nga ai të keqen dhe të ndytën. Vërtet, ai ishte nga robët tanë të zgjedhur.**

**25. Dhe, që të dy ata u ngutën kah dera, e ajo ia grisi këmishën e tij nga mbrapa dhe pranë dere ata të dy takuan burrin e saj, e ajo tha "Çfarë mund të jetë ndëshkimi i atij që tenton të keqen në familjen tënde, përpos të burgoset, ose dënim të dhembshëm!?"**

**26. Ai *(Jusufi)* tha: "Ajo m'u vërsul mua!" Një dëshmitarë nga familja e saj gjykoi: nëse këmisha e tij është grisur përpara, ajo ka thënë të drejtën, kurse ai gënjen.**

**27. E nëse këmisha e tij është grisur prapa, atëherë gënjen ajo, kurse ai është i drejtë.**

**28. E kur e pa ai *(burri i saj)* këmishën e tij të grisur prapa, tha: "Kjo është dredhi juaja, vërtet dredhia juaj është e madhe!"**

**29. "Jusuf, largohu nga kjo *(mos ia përmend askujt)*! E ti *(gruas)* kërko falje për mëkatin tënd, se vërtet ti qenke fajtore!"**

**30. Një grup nga gratë e qytetit thanë: "Gruaja e zotëriut *(e ministrit)* i vërsulet marrëzisht shërbëtorit të vet, atë e ka kapluar në shpirt dashuria, e ne jemi të bindura se ajo është në humbje të hapët.**

---

dhe veshmbathjen e tij, sepse do të kenë dobi prej tij, ose, meqë nuk kishin fëmijë, ta përvetësojnë për djalë të vetin.

Deri këtu Jusufi përjetoi dy sprovime të mëdha: hedhjen në bunar dhe shitjen si rob, por ndihma e Zotit nuk i mungoi në asnjërin rast.



**31. E kur ajo dëgjoi për ato përshpëritjet e tyre, dërgoi t'i thërrasë ato, u përgatiti vendmbështetjeje dhe secilës prej tyre i dha nga një thikë e tha: "Dilu para atyre!" Kur e panë atë, ato u tronditën dhe i prenë duart e tyre e thanë: "Allahut i qofshim falë! Ky nuk është njeri, ky nuk është tjetër vetëm se ndonjë engjëll i lartë!"**

**32. Ajo tha "Qe, ky është ai për të cilin më qortuat mua, unë e mësyna atë, po ai u ruajt fort. Po qe se nuk bën çka e urdhëroj, ai gjithqysh do të burgoset dhe do të nënçmohet".**

**33. Ai *(Jusufi))* tha: "O Zoti im, burgu është më i dëshiruar për mua, se sa atë që më ofrojnë ato mua dhe nëse Ti nuk largon prej meje dredhinë e tyre, unë mund të anoj te ato e të bëhem injorant.**

**34. E Zoti i tij ia pranoi lutjen atij dhe e largoi nga ai dredhin e tyre. Vërtet, Ai është që dëgjon *(lutjet)* dhe di *(gjendjen)*.***

**35. Mandej, pasi që vërtetuan argumentet *(e pastërtisë së Jusfit)*, atyre *(ministrit dhe rrethit të tij)* iu paraqit ideja që atë për një kohë ta burgosin.**

**36. Së bashku më të hynë në burg dy të rinj. Njëri prej atyre dyve tha: "Unë ëndërrova veten se po shtrydhi *(rrush për)* verë". E tjetri tha: "Unë ëndërrova se po bart mbi kokë një bukë nga e cila hanin shpezët". Na trego komentimin e saj, se ne të konsiderojmë nga komentuesit e mirë *(të ëndërrave)*.**

**37. Tha: "Nuk ju vjen juve ndonjë ushqim me të cilin ushqeheni, e që unë të mos dijë, t'ju përshkruaj atë para se t'ju vijë. Kjo është nga ajo çka më mësoi Zoti im *(nuk është fall e as prognozë)*. Unë kam braktisur fenë e një populli që nuk e beson Allahun as botën tjetër, e ata ishin jobesimtarë".**

---

* Sprova e tretë për Jusufin ishte tentimi i gruas së ministrit për ta çnderuar. S'ka dyshim, si pejgamber ai ishte i kursyer prej çdo gabimi, e edhe prej tentimit të saj.Se në çfarë mase ishte maturia e Jusufit, nuk ka nevojë për ndonjë interpretim të gojëdhënave, mjafton që Zoti thotë për të se ishte prej të zgjedhurve.

Sigurisht gruan e ministrit e kishin përgojuar gratë e rrethit të shtresës më të lartë të qytetit, andaj edhe përgatitja për tubimin e tyre në ndejë ishte e rangut të lartë, kur thuhet se u përgatiti fotele mbështetëse etj. Gruaja e ministrit u përpoq t'i ikën realitetit derisa edhe gratë e qytetit ranë nën një ndikim sikurse edhe ajo, e atëherë ajo u zbulua haptazi dhe iu kërcënua Jusufit.

Jusufi, si pejgamber shprehi dëshirën për vuajtje në këtë botë dhe nuk lejoi t'u nënshtrohet dëshirave fizike, e si njeri kërkoi ndihmën e Zotit, pse prirjet e epshit janë shumë agresive, Allahu e ndihmoi, e shpëtoi prej mëkatit të turpshëm dhe e bëri shembull të përjetshëm për të gjithë rininë që përpiqet të jetë e ndershme. Për fatbardhësinë e rinisë së tillë kemi hadithin e Pejgamberit kur thotë: "Shtatë kategori i merr Zoti në mbrojtjen e vet, në atë ditë kur nuk ka mbrojtje tjetër pos mbrojtjes së Tij..!', e një prej atyre kategorive e numëron: "Personin **(të riun)**, të cilin e thërret një grua e bukur dhe autoritative, e ai thotë: i frikësohem Allahut!" - ashtu sikurse tha Jusufi dhe si thonë përherë ata që janë të ndershëm.



**38. Unë e ndoqa fenë e prindërve të mij: Ibrahimit, Is-hakut, Jakubit. Neve nuk na takoi t'i përshkruajmë kurrë një send shok Allahut. Ky** *(besim i drejtë)* **është dhuratë e madhe nga Allahu ndaj nesh dhe ndaj njerëzve, por shumica e njerëzve nuk ia dinë vlerën.**

**39. O ju dy shokët e mij të burgut, a është më mirë të adhurohen zota të ndryshëm ose Allahu, i vetmi ngadhënjimtar?"**

**40. Ata që ju adhuroni përveç Allahut, nuk janë tjetër vetëm se emra që pagëzuat ju dhe prindërit tuaj. Allahu nuk shpalli ndonjë fakt për ta, vendimi** *(në çështjen e adhurimit)* **nuk i takon kujt, pos Allahut, e Ai urdhëroi të mos adhuroni tjetër vetëm Atë. Kjo është feja e drejtë, por shumica e njerëzve nuk e dinë.**

**41. O shokët e mij të burgut! Njëri prej ju dyve do t'i japë të pijë verë zotëriut të vet, e tjetri do te varet, kurse shpezët do të hanë nga koka e tij. Çështja për të cilën kërkuat shpjegim, ka marrë fund** *(kështu)*.

**42. E atij për të cilin besonte se është i shpëtuar i tha: "Më përkujto mua te zotëriu yt". Po djalli e vuri në harresë ta përkujtojë te zotëriu i tij, e për këtë mbeti në burg disa vjet.***

**43. E** *(kur u afrua lirimi i Jusufit)* **mbreti tha: "Kam parë ëndërr shtatë lopë të majme dhe shtatë lopë të dobëta që i hanin ato** *(të dobëtat, i gëlltitën ato të majmet)* **dhe shtatë kallinj të gjelbër** *(që kishin lidhur frytin)* **e** *(shtatë)* **të tjerë të tharë. O ju pari, nëse dini të interpretoni ëndërrën, më tregoni për ëndërrën time!"**

---

* Sprova e katër dhe e fundit për Jusufin ishte burgu. Paria e Egjiptit e vërtetoi se Jusufi ishte i pafajshëm, por për hir të autoritetit të gruas së ministrit, edhe pse pa të drejtë, vendosi ta burgosë kinse si fajtor.

Ndodhi që bashkë me Jusufin të burgosen edhe dy të rinj, shërbëtorë të sundimtarit. Ata kishin kuptuar se Jusufi i interpreton ëndërrat, andaj edhe e pyetën. Është karakteristike se Jusufi edhe në burg, edhe në momentin më të vështirë, nuk e harroi detyrën e shenjtë, thirrjen në besim të drejtë, andaj para se t'ua shpjegojë ëndërrat, filloi shpjegimin rreth besimit të drejtë dhe rreth asgjësimit të besimeve të kota. Mandej u sqaroi edhe rrjedhimin e domethënies së ëndërrave. Thuhet se kur u komentoi ëndërrat, ata thanë se nuk kemi parë farë ëndërre, e ai ju tha, keni parë s'keni parë, do t'ju ngjajë çka ju thash. Këtu Jusufi e bën një lëshim të vogël, por për të, si pejgamber, ishte i madh. Atij për të cilin e dinte se do të lirohej prej burgut i tha që t'ia sjellë ndërmed zotëriut të tij çështjen se si Jusufi mbeti në burg pa faj. Mirëpo, ai harroi dhe Jusufi mbeti në burg shtatë vjet.



**44. Ata** ***(paria)*** **thanë: "Endërra të përziera, e ne nuk dimë komentimin e ëndërrave të tilla".**

**45. E ai prej atyre dyve që shpëtoi** ***(që i pat thënë Jusufi ta përmendë)*** **e përkujtoi pas një periudhe e tha: "Unë ju tregoj kuptimin e saj. Pra më lejoni të shkoj** ***(te Jusufi)*****".**

**46.** ***(E dërguan te burgu, e ai tha)*** **O Jusuf, o ti i drejti, na shpjego për shtatë lopë të dobëta që i hanin shtatë lopë të majme, dhe shtatë kallinj të gjelbër e shtatë të thatë, e ndoshta po kthehem te njerëzit** ***(me përgjigje)*****, ashtu që edhe ata të kuptojnë** ***(vlerën dhe dijen tënde)*****!**

**47. Ai** ***(Jusufi)*** **tha: "Mbillni shtatë vjet vazhdimisht, e çka keni korrur lënie në kallinj, përveç një pakice nga e cila do të hani.**

**48. Pastaj, do të vijnë shtatë** ***(vjet)*** **të vështira** ***(me skamje)*** **që do ta hanë atë që e keni ruajtur për to, përveç një pakice nga ajo që do ta ruani** ***(në depo për farë)*****.**

**49. Mandej, pas asaj vjen një vit** ***(i begatshëm)*** **në të cilin njerëzve u bie shi dhe në të cilin do të kenë të vjela** ***(vit i begatshëm në përgjithësi)*****".**

**50. E mbreti tha: "Më sillni mua atë** ***(Jusufin)*****!" Dhe kur i shkoi atij** ***(Jusufi)*** **i dërguari** ***(i mbretit)*****, ai tha: "Kthehu te zotëriu yt dhe pyete atë: ç'është puna e grave, që i prenë duart e tyre? Vërtet, Zoti im e di shumë mirë dredhinë e tyre".**

**51. Ai** ***(mbreti)*** **tha: "Çka ishte puna juaj kur ju vetë e dëshiruat** ***(iu vërsulët)*** **Jusufin?" Ato thanë: "Zoti na ruajt, ne nuk dijmë ndaj tij asnjë të keqe!" Gruaja e ministrit tha: "Tash doli në shesh e vërteta, unë iu vërsula atij me dashuri, e ai është nga të drejtit!"**

**52. Këtë** ***(e bëra thotë Jusufi)*** **për ta ditur ai** ***(ministri)*** **se unë nuk e tradhtova tinëzisht dhe se vërtet Allahu nuk realizon dredhinë e tradhtarëve.**

---

Thuhet se paska thënë Xhibrili: Kush të shpëtoi prej mbytjes, kush të nxori nga bunari, kush të mbrojti prej punës së keqe, kush të largoi sherrin e grave? E, Jusufi në të gjitha këto është përgjegjur: Allahu! Atëherë Xhibrili i thotë: përse pra u mbështete te njeriu kur i the atij të përmend te zorëriu? Jusufi tha: gabova, dhe e luti Zotin të mëshirojë. Xhibrili i tha: Zoti ta fali gabimin, por për një kohë do të mbetesh në burg.



**53. Unë nuk e shfajsoj veten time, pse epshi është shumë nxitës për të keqen, përveç atë që e ka mëshiruaur Zoti im, se Zoti im është që fal e mëshiron shumë.**

**54 Mbreti tha: "Më sillni mua atë, thjeshtë ta veçoj për vetën time!"** *(ia sollën Jusufin)* **E pasi që bisedoi me të tha: "Tash ti ke te na pozitë dhe je i besueshëm".**

**55. Ai** *(Jusufi)* **tha: "Më cakto mua përgjegjës të depove të vendit, unë jam besnik i dijshëm".**

**56. Dhe kështu Ne Jusufit i dhamë pozitë në vend** *(në Egjipt)* **zinte vend aty ku dëshironte. Ne e pajisim me të mirat tona atë që duam, e Ne nuk ua humbim shpërblimin punëmirëve.**

**57. Po shpërblimi i botës tjetër, gjithsesi është shumë më i mirë për ata që besuan dhe ata që u frikësan dhe u ruajtën.***

**58. Dhe** *(pas një kohe)* **vijnë vëllezërit e Jusufit e hynë tek ai, e ai i njohti, ndërsa ata nuk e njihnin.**

**59. E pasi i furnizoi me të gjithë artikujt e nevojshëm** *(me barë drithi për të cilin kishin ardhur, etj)*, **u tha: "Më sillni një vëlla tuajin që e keni nga baba, a nuk e vëreni se unë vërtet u plotësoj barrën** *(peshojën)* **dhe se unë jam mikëpritësi më i miri!"**

**60. E nëse nuk ma sillni atë** *(vëllaun)*, **Ju nuk do të merrni tek unë barë drithi** *(për ushqim)*, **e as mos iu afroni** *(vendit tim)*.

**61. Ata thanë : " Ne do të përpiqemi për të** *(për ta marrë)* **te babai i tij dhe gjithsesi ne do të bëjmë atë!"**

**62. Ai** *(Jusufi)* **djelmoshave të tij sherbëtorë u tha: "Vënie mallin e tyre** *(barrën që kishin sjellë për të blerë drith)* **në barrët e tyre, ashtu që kur të kthehen te familja e tyre** *(t'i hapin barrët)* **ta njohin, e ndoshta do të kthehen sërish te na".**

**63. E kur u kthyen te babai i tyre thanë "O baba ynë, po na ndalohet barra** *(drithi)*, **lejoni të vijë me ne vëllau ynë** *(Binjamini)* **që të marrim ushqim, e ne do ta ruajmë atë** *(nga çdo e keqe)*".

---

* Mbreti që si duket quhej: Rejjan bin Velid, e sheh ëndërrën dhe kërkon prej dijetarëve t'ia intepretojnë domethënien e saj, e derisa nuk qenë në gjendje t'ia shpjegojnë, ia zhvlerësuan edhe ëndërrën. Në atë kohë, e pas sa vitesh, shërbëtori i mbretit që kishte qenë me Jusufin në burg dhe ishte liruar, i përkujtohet, Jusufi dhe porosia që i pat thënë: përkujtom..., i tha mbretit dhe parisë, nëse më lejoni të shkoj te një njeri, ai do të dijë të shpjegojë. Burgu paska qenë jashtë qytetit, andaj shërbëtori thotë: më dërgoni... Shkon te Jusufi dhe ai ia shpjegon sinjalizimin e ëndërrës. Mirëpo, Jusufi i thotë atij të deleguarit të mbretit që të kthehet dhe të shkojë te mbreti e ta pyes: "A e di ai punën e atyre grave, a e di përse Jusufi qëndroi në burg pa gabim, a e di se gratë ishin shkaktare për burgosjen e tij? Jusufi nuk pranon të dalë nga burgu para se të pastrohej.

Mbreti i tubon gratë, të cilat kishin qenë ndejë te gruaja e ministrit Kitfir-azizit, te Zylejhaja dhe ndriçoi çështjen e Jusufit derisa ato u deklaruan se Jusufi ishte i pafaj, e në fund edhe Zylejhaja pranoi se Jusufi ishte i ndershëm.

"Nuk e çfajsoj epshin..", nëse këtë e ka thënë Jusufi, ka pasur për qëllim të mos krenohet me vetveten, edhe pse ishte i pastër, e nëse e ka thënë Zylejhaja, atëherë e ka thënë realitetin.



**64. Ai *(Jakubi)* tha: "A t'u besoj për këtë, vetëm sikurse u besova më parë për vëllain e tij *(Jusufin)*, po Allahu është mbrojtësi më i mirë dhe Ai është mëshirues i mëshiruesve".**

**65. E kur i hapën barrët e tyre, e gjetën mallin e tyre që iu ishte kthyer dhe thanë: "O ati ynë, çka duam më tepër, qe, ky është malli ynë që na u kthye, do të furnizojmë me drith familjen tonë, do ta ruajmë vëllain tonë dhe do ta shtojmë një barrë deveje, e kjo është sasi e lehtë *(për sundimtarin)*".**

**66. Ai *(Jakubi)* tha: "Unë kurresi nuk e dërgoj atë me ju, derisa të ma jepni besën *(e fortë)* në Allahun, se gjithsesi do të ma ktheni atë mua, përveç nëse u diktojnë rrethanat e nuk mundeni". E kur ata ia dhanë besën *(u betuan)*, ai tha: "Allahu është garantues për këtë që e thamë".**

**67. Po ai *(Jakubi)* tha: "O bijt e mij, mos hyni *(në Egjipt)* për një derë, po hyni nëpër dyer të ndryshme. Unë nuk mund të largoj prej jush asnjë send nga caktimi i Allahut, vendimi nuk është i tjetërkujt vetëm i Allahut, vetëm Atij iu kam mbështetur dhe vetëm Atij le t'i mbështeten ata që besuan.**

**68. Dhe ata hynë ashtu si i porositi babai i tyre, po ajo nuk ishte gjë që do t'u ndihmonte asgjë nga caktimi i Allahut, përveç një dëshire të Jakubit që e kishte në vete dhe e kreu. Po ai *(Jakubi)* ishte i dijshëm për te, ngase Ne e kemi mësuar për atë, por shumica e njerëzve nuk e dinë.***

**69. E kur hynë te Jusufi, ai *(Jusufi)* e afroi pranë vete vëllain e vet *(Binjaminin)* dhe i tha: "Unë jam vëllai yt, e ti mos u pikëllo për atë që ata vepruan!"**

---

Pasi që vërteton drejtësinë dhe maturinë e Jusufit, mbreti e afron pranë vete dhe i jep pozitë të madhe, duke caktuar përgjegjës të depove të mbretërisë. Kjo ishte mëshirë e të madhit Allah që ia dhuron atij që do, e dhurata më e madhe e Tij është ndihma ndaj njeriut që ai ta besojë, t'i respektojë urdhërat e Tij e më në fund ta përjetojë shpërblimin e madh në jetën tjetër.

* Thuhet se vendin e Jakubit e kishte kapur një thatësi e madhe e skamje, andaj ata shkojnë në Egjipt për të blerë ushqim. Jusufi i njeh ata por nuk u prezentohet e ata nuk e njihnin, sepse sipas një varianti kishin kaluar njëzet e dy vjet prej atij çasti kur e kishin hedhur në bunar e deri atë ditë. Jusufi i pyeti se prej nga ishin, kush ishin, mos ishin vëzhgues etj. Ata i thanë se ishin prej vendit Ken'an-Palestinë, ishin bijt e Pejgamberit Jakub, kishin qenë dymbëdhjetë vëllezër, por një u kishte humbur në fushë, të cilin e kishin dashun më së shumti, e një vëlla i tij edhe prej nëne kishte mbetur te babai që t'ia lehtësojë dhembjet babait për djalin e humbur. Ne dhjetë kemi ardhur për ushqim. Jusufi i priti mirë, iu dha drith për krye të çdonjërit, por i porositi t'ia sjellin edhe atë vëllain e vogël që t'u japë drith edhe për krye të tij. Pa ditur ata, ua ktheu mallin që kishin sjellë për kompensim me drith, e me qëllim që të kthehen përsëri, sepse Jakubi nuk do të hante drithin që nuk ishte paguar, e do t'ia sillnin edhe vëllain. Sikur të mos ishte urdhëri i Zotit që Jusufi të veprojë ashtu, mendja nuk do ta pranonte një sjellje të tillë të tij, pse Jusufi nuk e lajmëroi ende babain e pikëlluar për veten?!



**70. E kur i pajisi ata me pajimet e tyre, e vuri tasin *(gotën)* në barrën e vëllait të vet, e pastaj një thirrës thirri: "O ju devexhinj, ju jeni vjedhës!"**

**71. U kthyen *(devexhinjtë)* dhe thanë: "Çka keni humbur?"**

**72. *(shërbetorët e sundimtarit)* Thanë: "Kemi humbur tasin e sunduesit, e kush e sjell atë *(tasin)*, ka *(shpërblim)* një barrë deveje *(drith)*. Unë vetë jam për këtë garantues!"**

**73. Ata *(vëllezërit e Jusufit)* thanë: "Pasha Allahun, ju e dini se ne nuk kemi ardhur për të bërë shkatërrime në tokë dhe nuk jemi vjedhës!"**

**74. *(shërbetorët)* Thanë: "Nëse jeni gënjeshtarë, çfarë duhet të jetë ndëshkimi i atij *(që ka vjedhur)*?"**

**75. *(vëllezërit)* Thanë: "Dënimi i tij është, vetë ai *(të robërohet)* në barrën e të cilit gjendet. Kështu ne i dënojmë të padrejtit!"**

**76. Dhe filloi *(kontrollimi)* në barrët e tyre, përpara barrës së vëllait të vet, e pastaj e nxori atë *(tasin)* nga barra e vëllait të vet. Kështu Ne e mësuam të planifikojë Jusufi. Sipas ligjit të mbretit, atij *(Jusufit)* nuk i takonte ta ndalte *(peng)* vëllain e vet, përveç kur është dëshira e Allahut! Atë që duam Ne e lartësojmë shumë në dituri, e mbi secilin të dijshëm ka edhe më të dijshëm.**

**77. *(vëllezërit)* Thanë: "Në pastë vjedhur ky, ka pasë vjedhur më parë edhe një vëlla i tij. Jusufi këtë e mbajti fshehtë në vete e nuk ua zbuloi atyre dhe tha: "Ju jeni në pozitë më të keqe *(këtë e tha me vetvete e jo atyre)*, Allahu e di më së miri për atë që trilloni.**

**78. Ata thanë: "O zotëri, ai ka një babë shumë të vjetër, pra , në vend të tij na merr njërin prej nesh. Bëne këtë të mirë se ti je prej atyre që bëjnë mirë!**

---

Pasi u betuan në Allahun se nuk do t'i bëjnë ndonjë dredhi, Jakubi ua dha djalin më të vogël, por ju tha mos hyni të gjithë për një derë, sepse mund t'ju shohë ndonjë qëllimkeq. Megjithatë, Jakubi e dinte se nuk mund t'u ndodhte asnjë send pa caktimin e Zotit, por i këshilloi djemt e vet dhe ashtu ata shkuan sërish në Egjipt për të marrë drith.



**79. Ai *(Jusufi)* tha: "Allahu na ruajt,të marrim tjetër pos atij te i cili e kemi gjetur teshën tonë, ne atëherë do të jemi të padrejtë!"**

**80. E kur e humbën shpresën prej tij, u veçuan për t'u konsultuar. Më i madhi i tyre tha: "A nuk e dini që babai juaj ka marrë prej jush besën në Allahun, e më parë çfarë padrejtësishë keni bërë ndaj Jusufit?" Unë pra nuk ndahem kurrë prej kësaj toke *(të Egjiptit)* deri që të më lejojë babai im, ose të vendosë Allahu *(mirë)* për mua, e Ai është gjykatës më i drejtë!**

**81. Ju kthehuni te babai juaj dhe thuani: "O at ynë, djali yt vodhi, ne dëshmojmë vetëm për atë që dijmë, e për të fshehtën ne nuk ishim rojë!"**

**82. Ti dërgo e pyeti *(banorët në)* qytetin ku ishim ne, po ashtu edhe *(ata me)* karvanin me të cilin kemi ardhur. Ne jemi të drejtë *(ç'të themi)*.**

**83. Ai *(Jakubi)* tha: "Jo, çështjen ua lehtësoi epshi juaj. *(mua nuk më ka mbetur tjetër)* Durim i mirë, është spresë që Allahu do të m'i sjellë të gjithë; Ai është më i dijshmi, më i urti!"**

**84. Dhe, ua ktheu shpinën e tha: "O dëshprim i im për Jusufin, dhe nga pikëllimi iu zbardhën të dy sytë, po i përmbajtur *(nga pikëllimi)*.**

**85. Ata thanë: "Për Allahun, ti vazhdimisht e përkujton Jusufin derisa do të sëmuresh rëndë, e të shkatërrohesh".**

**86. Ai *(Jakubi)* tha: "Unë hidhërimin tim dhe pikëllimin tim, ia parashtroj Allahut, e unë di për Allahun atë që ju nuk dini".***

---

* Kur hynë te Jusufi, ai vendosi nga dy në një dhomë si mysafirë, e pasi Binjamini mbeti vetë, ai tha po e marr me vete në dhomën time. Aty i tregoi se ishte Jusufi, i tregoi për planin e vet dhe i tha të mos tronditet për rrjedhimin e ngjarjes.

I urdhëroi shërbëtorët që kupën e vet, të stolisur me diamant, ta vënë në barrën e vëllait të vogël pa i hetuar kush. Pasi publikuan se dikush e ka marrë kupën e sunduesit, kërkuan mendim prej tyre për masën ndëshkuese që duhet marrë tek ai që gjendet. Këtë Jusufi e bëri me qëllim, sepse sipas ligjit të egjiptit hajni rrahej dhe detyrohej ta paguaj dëmin, e jo të mbahej peng. E sipas ligjit të Jakubit, për të cilin dinte Jusufi, hajni që vjedh mbetej rob i të zotit të sendit të vjedhur, e Jusufi këtë kishte për qëllim.

Vëllezërit e Jusufit edhe me atë rast u shprehën keq kur thanë se edhe vëllai i tij më parë ka pasë vjedhur, duke aluduar në Jusufin, por Jusufi nuk reagoi. Por edhe ata treguan sinqeritet, kur e lutën ta ndalë njërin prej tyre në vend të Binjaminit, dhe shprehën dhembje për babain plak.

Jusufi nuk pranoi që ta ndalte ndonjë tjetër në vend të tij. E kur ata i humbën të gjitha shpresat, u ndanë dhe u konsultuan mes vete. Më i vjetri prej tyre, Jehudha, i qortoi vëllezërit dhe vendosi të mos shkojë i gjallë pa vëllain e vogël, e atyre u tha të shkojnë dhe t'i tregojnë babait për ngjarjen. Kur i treguam Jakubit çështjen, ai shumë u pikëllua dhe duke shprehur dëshprimin e përmendi Jusufin, që gati ishte harruar, e bijve të tij ua zgjoi ndjenjën e dhimbshurisë ndaj babait dhe i thanë të mos pikëllohet aq shumë se kështu do ta shkatërrojë veten, por ai shfaqi shpresën se do t'i vijnë të gjithë djemtë e humbur.



**87.** ***(Jakubi u tha bijve të vet)*** **O bijtë e mi, shkoni dhe hulumtoni** ***(në Egjipt)*** **për Jusufin dhe vëllain e tij, e mos e humbni shpresën nga mëshira e Allahut, pse vetëm populli jobesimtar e humb shpresën në Allahun.**

**88.** ***(shkuan)*** **E kur hynë tek ai i thanë: "O ti zotëri, neve dhe familjen tonë na ka goditur skamje e vështirë, e kemi ardhur me një mall të vjetër, e ti pra na mbush masën** ***(barren)*** **dhe na dhuro, Allahu i shpërblen ata që dhurojnë".**

**89. Ai** ***(Jusufi)*** **tha: "A e dini çka keni bërë me Jusufin dhe vëllain e tij, kur ishit injorantë?"**

**90. Ata thanë "A ti je vetë Jusufi?" Ai tha: "Unë jam Jusufi, e ky është vëllai im, Allahu na dhuroi shpëtimin, pse ai që ruhet dhe bën durim, s'ka dyshim Allahu nuk humb shpërblimin e punëmirëve".**

**91. Ata thanë: "Pasha Allahun, është e vërtetë se Allahu të ka lartësuar mbi ne, kurse ne vërtet ishmi fajtorë!"**

**92. Ai tha: "Sot nuk ka qortim kundër jush, Allahu ju faltë juve; Ai është më mëshirues i mëshiruesve!**

**93. Ju shkoni me këtë këmishën time, dhe hidhnia atë babait tim në fytyrë, e atij do t'i kthehet të pamët, e pastaj ejani tek unë me tërë familjen time".**

**94.** ***(u nisën)*** **Dhe posa u ndanë devet** ***(prej qytetit)*, i ati i tyre tha: "Unë po e ndiej erën e Jusufit, mos më konsideroni të matufosur."** ***(këtë ia tha familjes së vet në Palestinë).***

**95. Ata** ***(që ishin prezent)*** **thanë: "Për Allahun, ti vërtet je qëmoti në humbje".***

---

* Jakubi u tha djemve të shkojnë sërish në Egjipt dhe të hulumtojnë edhe për Jusufin. Puna e Jusufit për të tjerët ishte si ndonjë ëndërr, sepse çdo gjurmë për të ishte zhdukur, mirëpo, Jakubi e përmendte dhe e lidhte shpresën në Zotin.

Vajtën dhe hynë te Jusufi, e lutën t'u japë drith për një mallë të dobët që e kishin sjellë, i cili ishte për t'u hedhur posht. E lutën t'ua lirojë edhe vëllain.

Pasi dëgjoi Jusufi për vështirësitë e familjes së tyre dhe për pikëllimin e verbërimin e babait, ndjeu dhembje në shpirt dhe u prezentua. Vëllezërit u habitën, pse ishin dy vjet që silleshin kah ai dhe nuk e kishin njohur, andaj i thanë: vërtet, ti je Jusufi? Megjithatë që ua përmendi gjestin e shëmtuar të tyre, nuk i qortoi, përkundrazi u lut që t'i falë Zoti. Ju tha të shkojnë dhe ta marrin tërë familjen e të kthehen në Egjipt. Ua dha me vete këmishën e vet dhe u tha t'ia vëjnë në fytyrë babait se do t'i kthehet të të pamët.

Vëllerëzit u nisën dhe pasi kishin lëshuar territorin e Egjiptit, Jakubi u kishte thënë atyre që ishin prezent, e di se do të më thoni se jam çmendur, por unë po e ndiej erën e Jusufit. Ata i thanë qëmoti je bërë matuf, andaj nuk na habisin fjalët që thua.



**96. E kur erdhi myzhdexhiu, ia vuri atë *(këmishën)* mbi fytyrën e tij, atij ju kthye të të pamët dhe tha: "A nuk ju thashë se unë di nga Allahu çka ju nuk dini?"**

**97. Ata thanë: "O baba ynë, lutu për neve të na falen mëkatet tona, se me të vërtetë ne kemi qenë fajtorë!"**

**98. "Më vonë do të kërkoj Zotit tim faljen tuaj", tha ai *(Jakubi)*, se vërtet, Ai është që falë, është mëshirues.**

**99. *(e morën familjen dhe shkuan)* E kur hynë te Jusufi, ai i afroi ngat vete të dy prindërit e tij dhe tha: "Me dëshirën e Allahut hyni në Egjipt të sigurt!"**

**100. Dhe ai të dy prindërit e vet i mori lart në from *(i uli pranë vete)*, e ata iu përulën atij, e ai tha: "O ati im, kjo është domethënia e ëndërres sime të mëparshme, Zoti im këtë tanimë e bëri realitet, e mua më dhuroi mirësi kur më nxori prej burgut, e juve u solli nga fshati pasi djalli pat futur përçarje ndërmjet meje dhe vëllezërve të mij. Zoti im, me mjeshtëri e butësi realizon dëshirën e vet për çka don, vërtet Ai është i dijshmi, i urti.**

**101. *(Pasi iu plotësua dëshira, Jusufi tha)* Zoti im, Ti më ke dhënë mua pushtet, më mësove mua komentimin e ëndërrave; o Krijues i qiejve e i tokës, Ti je kujdestar imi në dynja e në Ahiret, më bën të vdes mysliman dhe më bashko me të mirë!"***

**102. Këto janë nga ato lajme të panjohura, e Ne po t'i shpallim ty *(Muhammed)*, se ti nuk ke qenë pranë tyre kur ata vendosën çështjen e tyre *(hudhjen e Jusufit në bunar etj.)* dhe kur bënin dredhi.**

**103. Po ti edhe pse lakmon *(për besimin e tyre)*, shumica e njerëzve nuk do të besojnë.**

---

* Parashikimet e Jakubit u bënë realitet, myzhdexhiu, si duket ky ishte Jehudha, po ai që ia pat sjellë këmishën me gjak të rrejshëm, tash ia sjell këmishën që ia dha Jusufi dhe e lajmëron për të. Jakubit i erdhi të të pamët, e djemtë e tij kërkuan të lutet për mëkatin e tyre, por ai u premtoi për më vonë, ngase ende ishte i preokupuar me ato kujtime të hidhura.

U përgatit e tërë familja dhe vajtën në Egjipt. Kishin rreth tetëdhjetë veta, Jusufi me tërë suitën e vet doli përpara në pritje, e prindërit e vet i ngriti lart ku e kishte fronin e vet.

Thuhet se në Egjipt Jakubi jetoi me Jusufin edhe njëzet e katër vjet, e kur ndërroi jetë, vetë Jusufi e dërgoi dhe e varrosi pranë babait të tij Is-hakut. Kështu kishte porositur Jakubi. Jusufi jetoi edhe njëzetë e tri vjet pas babait dhe kur e plotësoi dëshirën, vërejti se fuqia fizike i është dobësuar, prandaj iu lut Zotit që në jetën tjetër ta bashkojë me prindërit e vet të dashur, Is-hakun e Ibrahimin. Pasardhësit e tij mbetën në Egjipt, aty shtohen, kur qenë të ndjekur prej faraonit u detyruan që rreth gjashtëqind mijë veta ta braktisin Egjiptin.



**104. Megjithatë që ti nuk kërkon prej tyre ndonjë shpërblim për të** *(për këshillë e udhëzim)*. **Ai** *(Kur'ani)* **nuk është tjetër vetëm se këshillë për mbarë njerëzit.**

**105. Sa e sa argumente ka në qiej e në tokë, të cilët i shohin, por ata nuk i vështrojnë fare.**

**106. Dhe shumica e tyre nuk e beson ndryshe Allahun, vetëm se duke i shoqëruar** *(zota të tjerë)*.

**107. A mos janë siguruar ata prej dënimit që mund t'u vijë nga Allahu e t'i mbulojë, ose befas duke mos e hetuar fare t'u vijë katastrofa e përgjithshme.**

**108. Thuaj: "Kjo është rruga ime, e vënë në fakte të qarta, e që unë thërras te Allahu, unë dhe ai që vjen pas meje. Larg të metave është Allahu, e unë nuk jam nga idhutjarët."**

**109. Ne nuk dërguam para teje vetëm se burra nga banuesit e qyteteve, të cilët i pajisëm me shpallje. A nuk udhëtuan ata nëpër tokë e të shihnin se si ishte përfundimi i atyre që ishin më parë? E s'ka dyshim se jeta e botës së ardhshme është shumë më e dobishme për ata, të cilët janë ruajtur; a nuk mendoni?**

**110.** *(nuk dërguam tjetër vetëm burra e ndihma u vonua)* **Derisa të dërguarit gati e humbnin shpresën** *(se do t'i besojë populli)*, **dhe menduan se u përgënjeshtruan** *(pse ende nuk i kapi dënimi)*, **atëherë u erdhi atyre** *(të dërguarëve)* **ndihma Jonë. Ne e shpëtuam atë që dashtëm. E dënimi Ynë kundër popullit idhujtar nuk zbrapset.**

**111. Në tregimet e tyre** *të dërguarve dhe të Jusufit me vëllezër)* **pati mësime e përvojë për të zotët e mendjes. Ai** *(Kur'ani)* **nuk është bisedë e trilluar, por vërtetues i asaj që ishte më parë** *(librave të shenjta)* **dhe sqarues i çdo sendi, e edhe udhërrëfyes e mëshirë për një popull që beson.***

---

* Rrëfimi në detaje i ngjarjes së Jusufit, babait dhe vëllezërve të tij, ishte një argument për Muhammedin, i cili nuk kishte ditur asgjë më parë, se me të vërtetë është i dërguar prej Zotit dhe se Kur'ani është fjalë e Zotit. Mirëpo, derisa edhe pas një argumenti të tillë, një pjesë e madhe idhujtare nuk i besoi, Zoti ia shpalli këtë pjesë të Kur'anit duke i thënë se lakmia dhe dëshira jote është tjetër, e kokëfortësia e tyre për të mos besuar është tjetër, pra ti mos u brengos, por kryeje detyrën tënde. Atyre u vjen dënim si pasojë e kryeneçësisë.

Të dërguarit gjithnjë ishin burra e jo gra, jo engjëj dhe jo exhinë, e po ashtu ishin edhe nga vendbanime të mëdha e jo nga fshatrat.

Gjithashtu, ky tregim për Jusufin ishte një përvojë e madhe për Muhammedin, pse ai që pati fuqi ta shpëtojë prej bunarit, ta nxjerrë prej burgut, ta bëjë sundimtar të Egjiptit, pasi një herë ishte rob i tij, t'ia mundësojë bashkimin me prindërit e vëllezërit pas një periudhe që ishin të ndarë dhe thuajse të humbur, po ai ka fuqi ta forcojë Muhammedin, t'ia ngris lart famën, ta fuqizojë dhe ta përhapë fenë e tij, pra është një lajmërim për të ardhmen e fesë islame, është mrekulli për Muhammedin.

*Me ndihmën e Allahut, përfundoi përkthimi i kaptinës Jusuf.*

---

# SURETU ER RRA'D
## KAPTINA 13

*E zbritur në Medine, pas sures Muhammed, ajete: 43*

*Thuhet se si shkak i zbritjes së kësaj kaptine ishte: Pejgamberi kishte dërguar një nga shokët e vet për ta thirrur një arrogant nga paria arabe. I tha: "Shko e thirre le të vijë tek unë", e ai tha: O i dërguar i Zotit, ai është shumë i vrazhdë e do të më fyej' Ai i tha: Shko e thirre! Ai shkoi dhe i tha se po të thërret i dërguari i Zotit! Ai arroganti i tha: "Më trego për Zotin e Muhammedit a është prej ari, prej argjendi apo prej remi (bakri)?" Ai u kthye e i tregoi Muhammedit se ç'kishte thënë ai, duke ia përsëritur se unë të thash se ai është i vrazhdë. Pejgamberi i tha shko thirre edhe njëherë. Ai shkoi përsëri dhe arroganti duke ia përsëritur thëniet e para rreth Zotit, Zoti e sjell një re me murmurimë e rrufe, e cila e godet arrogantin në maje të kresë, duke e lënë të vdekur. ajeti i trembëdhjetë shënon këtë ngjarje.*

*Kjo kaptinë sjell argumente mbi njësinë e Zotit, për shpalljen, për ringjalljen dhe për shpërblimin a dënimin. Për argument të besimit në fuqinë e Zotit përmend qiejt, tokën, hënën, natën, ditën, bimët, pemët dhe krijesat e tjera.*

*Bën një krahasim midis të vërtetës dhe të pavërtetës, se si pas shiut rritet shtrati i lumenjve e i përrenjve dhe gjatë rrjedhës së tyre ato bartin me vete mbeturina, të cilat ngriten mbi ujë në formë të shkumës prej së cilës nuk ka kurrfarë dobie. Ashtu edhe gjatë shkrirjes së mineraleve lajmërohet shkumë e mbeturinë, e cila në fund hidhet si send i pavlefshëm. Kësaj shkume i përngjan veprimtaria e kotë e njerëzve, ndërsa ujit të nevojshëm dhe arit, argjendit apo metalit të vlefshëm i përngjan veprimi i njerëzve të orientuar në rrugën e drejtë.*

*Kaptina quhet me emrin RA'D - murmurimë, ngase murmurima është një dukuri e çuditshme natyrore, e cila vërteton fuqinë e Zotit, sepse uji është mjet i domosdoshëm për jetë, ai vjen prej reve. Në re janë bashkuar edhe e mira edhe e keqja, e mira ngase retë bartin shiun, kurse e keqja ngase e bartin rrufenë. Shiu jep jetë, kurse rrufeja zhduk jetë, kjo është mrekulli e të madhit Zot.*

## SURETU ER RRA'D

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Elif, Lamë, Mimë, Ra. Këto ajete të kësaj kaptine dhe e tërë ajo, që t'u shpall ty nga Zoti yt, janë realitet, por shumica e njerëzve nuk besojnë.**

**2. Allahu është Ai që ngriti qiejt pa ndonjë shtyllë. Ju i shihni ato. Ai mbizotëroi Arshin dhe nënshtroi diellin e hënën që çdo njëri udhëton deri në një afat të caktuar; Ai rregullon çështjen *(e gjithësisë)*, sqaron argumentet, që të jeni të bindur për takimin *(pas ringjalljes)* me Zotin tuaj.**

**3. Dhe Ai është, i cili tokën e shtriu, dhe në të krijoi kodra e lumenj dhe prej secilit frut bëri dy lloj *(çift)*, bëri që nata ta mbulojë ditën. Vërtet, në gjithë këtë ka fakte për njerëzit që thellë mendojnë.**

**4. E në tokë, copa sipërfaqesh, të ngjitura njëra me tjetrën, kopshte të hardhisë, të mbjella *(të llojllojshme)* dhe hurma *(bimë këto)* që janë të degëzuara në shumë trupa dhe jo të degëzuara *(nga një filiz)* e të gjitha ujiten nga një ujë, dhe Ne shijen në ngrënie të frutave të tyre e kemi dallaur njerën prej tjetrës. Edhe kjo dëshmon me argumente për njerëzit e mençur.**



**5. E nëse ti *(Muhammed)* çuditesh *(përse të përgënjeshtrojnë)*, është edhe më e çuditshme thënia e tyre: "A do të kemi krijim të ri pasi të jemi bërë dhé?" Këta janë ata që mohuan Zotin e tyre, ata do të ndëshkohen me pranga në qafë. Pra këta janë banues të zjarrit ku do të qëndrojnë përgjithmonë.**



6. E ata prej teje kërkojnë ngutjen e zbatimit të së keqes para të së mirës edhe pse para tyre pati aso dënimesh *(por nuk kanë marrë mësim)*. S'ka dyshim se Zoti yt u fal njerëzve mëkatet e tyre, por s'ka dyshim se Zoti yt është edhe ndëshkues i rreptë.

7. Ata, të cilët nuk besuan thonë: "Pse të mos i ketë zbritur atij *(Muhammedit)* ndonjë argument *(mrekulli praktike)* nga Zoti i tij?" Ti je vetëm qortues. Çdo popull pati udhëzues *(pejgamber)*.

8. Allahu e di se ç'bart çdo grua, dhe *(e di)* çka pakësojnë e çka shtojnë mitrat. Tek Ai çdo send është me masë të caktuar.

9. Ai është që di të fshehtën dhe të dukshmën, Ai është i madhëruari e i lartësuari.

10. Për të është njësoj *(në dijen e Tij)* si ai që fsheh prej jush thënien, si ai që e shpreh haptazi, si ai që vepron fshehtas natën *(në errësirë të natës)* dhe si ai që vepron haptazi ditën.

11. Ai *(njeri)* ka përcjellës një pas një, para tij dhe prapa tij, që me urdhërin e Allahut e ruajnë atë. Allahu nuk e prish gjendjen e një populli *(nuk ua largon të mirat)* përderisa ata ta ndryshojnë veten e tyre. Po, kur Allahu vendos ta ndëshkojë një popull, atë nuk ka kush që ta zbrapsë. Ata. *(njerëzit)* nuk kanë mbrojtës tjetër pos Tij.*

12. Ai është që ju shfaq vetëtimën trishtuese *(nga ndonjë fatkeqësi)*, por edhe shpresëdhënëse *(për shi)*, dhe formulon re të dendura.

13. Ndërkaq, murmurima madhëron *(Zotin një)* me falënderimin *(që i takon)* e Tij, *(e madhërojnë)* edhe engjëjt nga droja ndaj Tij. E Ai dërgon rrufetë dhe me ato godet kë të dojë. Ndërsa idhujtarët polemizojnë rreth Allahut, e Ai është ndëshkues i rreptë.

---

* E tërë pjesa tjetër e Kur'anit që i kishte zbritur Pejgamberit e edhe pjesët e kësaj kaptine janë e vërtetë nga Zoti i madhërishëm.

Njerëzit do të duhej besuar se ai Zot që i krijoi qiejt, që ne i shohim pa shtylla, që përcaktoi lëvizjen e diellit e të hënës, që rregulloi çdo çështje në gjithësi në mënyrë precize, është i plotfuqishëm të ringjallë njerëzit dhe t'i marrë në përgjegjësi. Mjeshtria e përsosur e Zotit duket në çdo krijesë siç është: toka e rrafshët, kodrat dhe luginat në të, llojet e frutave në shije dhe në pamje, edhe pse të gjitha i ushqejnë rrënjët prej një dheu dhe ujiten me të njëjtin ujë. Edhe pas të gjitha këtyre fakteve, disa njerëz nuk e kuptojnë fuqinë e Tij.

Ka njerëz të tillë që ringjallja u duket e pabesueshme, duke u mbështetur në atë se njeriu bëhet dhé e pluhur, e nuk mendojnë se herën e parë u krijuan prej një pikë uji. Këtë pyetje lidhur me ringjalljen e hasim se përsëritet nga ana e jobesimtarëve në njëmbëdhjetë vende e në nëntë kaptina: në këtë, dy herë, në Isra, në Mu'minun, në Neml, në Ankebutë, në Sexhde, në Safat dy herë, në Vakia dhe në Naziatë.

Idhujtarët kërkonin prej Muhammedit ndonjë mrekulli praktike siç ishte shkopi i Musait, shpezët e Isait etj. Ata nuk e dinin se mrekullitë i krijon Zoti, e jo Pejgamberi, madje mrekullia më e madhe dhe e përjetshme për Muhammedin është Kur'ani.



**14. Lutje e vërtetë është vetëm ajo drejtuar Atij, e ata që u luten të tjerëve pos Tij, ata nuk u përgjigjen atyre asgjë tjetër *(gjendja e tyre është)* vetëm si e atij që shtrin duart *(prej së largu)* kah uji, që ai *(uji)* t'i arrijë deri në gojën e tij, por *(uji)* nuk do t'i arrijë *(sepse uji është send i vdekur e nuk kupton për etjen e tij.)* E lutja e jobesimtarëve *(drejtuar pos Zotit)* nuk është tjetër vetëm se dështim *(kotësi)*.**

**15. Gjithçka ka në qiej e në tokë i bën sexhde vetëm Allahut me dëshirë ose me dhunë, *(i bëjnë sexhde)* edhe hijet e tyre në mëngjes e mbrëmje.**

**16. Thuaj: "Kush është Zoti *(Krijuesi)* i qiejve e i tokës!" Thuaj: "Allahu!" Thuaj "A keni pranuar pos Tij zota, që nuk kanë mundësi t'i sjellin as dobi e as dëm vetvetës?" Thuaj: "A është i barabartë i verbëri me atë që sheh, ose, a janë të njëjta errësirat me dritën?" A mos i bënë Allahut shokë *(idhuj)* e edhe ata zota krijuan si krijoi Ai dhe atyre u është bërë i ngjashëm *(i paqartë)* krijimi *(e nuk po dinë se cili është krijim i Zotit, e cili i idhujve)*? Thuaj: "Allahu është krijues i çdo sendi, ai është i vetmi ngadhënjyes!"***

**17. Ai e lëshon ujin *(shiun)* nga qielli e sipas madhësisë së tyre rrjedhin përrocka, kurse vala bart mbi vete shkumë të fryer lart. Shkuma e ngjashme është edhe ajo kur shkrihet *(metali)* në zjarr për të përfituar ndonjë stoli ose ndonjë mjet. Kështu, Allahu sqaron shembullin e të së vërtetës dhe të pavërtetës. Për sa i përket shkumës *(së ujit apo të metaleve)*, ajo hidhet si mbeturinë, ndërsa ajo që u sjell dobi njerëzve, ajo mbetet në tokë. Kësisoj Allahu i sjell shembujt.**

**18. Atyre që i janë përgjegjur Zotit të tyre u takon shpërblimi më i mirë, ndërsa ata që nuk iu përgjigjën Atij, ata do të japin si kompensim, sikur të ishte e tyre aqë shumë sa e gjithë pasuria tokësore edhe një herë aq. Ata kanë llogarinë më të rëndë, vendstrehimi i tyre është xhehenemi që është shtrat i keq.**

---

Vetëm Allahu e di se çka mban mitra e gruas, a është e plotë ose jo e plotë, do të lindë para kohe ose me kohë. Është e kotë çdo përpjekje që të fshihet diçka prej Tij. Para Tij janë të njëjta si e fshehta si e hapta. Ai ia do të mirën njeriut, andaj i ka caktuar përcjellës që ta ruajnë atë nga të këqiat. Ata janë engjëj në ndërrime një ose dy herë gjatë ditës. Zoti nuk ia merr të mirat që ia ka dhënë një populli, para se ai popull të bëhet përbuzës i të mirave, pra faji është i vetë popullit.

* Lajmërimi i vetëtimës shkakton ndër njerëz frikë se mos po i godet ndonjë e keqe ose rrufeja, nga njëra anë, por ushqen edhe shpresë se do të bjerë shi prej atyre reve të dëndura, nga ana tjetër. Murmurima shpreh madhërimin dhe lavdërimin ndaj Zotit, edhe pse ne nuk e kuptojmë atë zë dhe nuk e dimë se kush e lëshon atë zë, engjëlli ose retë. Se bubullima është forcë e madhe, e kuptojmë se edhe melaiket nga droja madhërojnë Allahun, prandaj edhe besimtarët duhet përmendur e madhëruar Zotin me shfaqjen e asaj dukurie. Thuhet se rrufeja e godet edhe besimtarin dhe jobesimtarin, por nuk e godet atë që është duke e përmendur Zotin. Në koleksionet e hadithеve ka bukur shumë shënime për shkakun e zbritjes së këtij ajeti dhe për lutjet që duhet shprehur në ato raste. Ajeti i pesëmbëdhjetë është ajet i sexhdes.



19. A është i njëjtë ai që e di se ajo që t'u shpall ty nga Zoti yt është e vërtetë, si ai që është i verbër? Vetëm njerëzit e arsyeshëm që kanë mendje të shëndoshë e kuptojnë të vërtetën.

20. Ata janë, të cilët e zbatojnë besën e dhënë Allahut dhe nuk e thyejnë zotimin.

21. Dhe ata që e mbajnë lidhjen për të cilën Allahu ka urdhëruar të mbahet, që frikësohen nga Zoti i tyre dhe nga llogaria e rëndë e përgjegjësisë.

22. Edhe ata që patën durim *(ndaj të këqiave)* për ta fituar kënaqësinë e Zotit të tyre dhe që e falën namazin, dhe nga ajo me çka Ne i furnizuam ata kanë dhënë fshehtas e haptas dhe me të mirë e largojnë të keqen. Të tillët kanë përfundim më të mirë.

23. *(përfundimi i mirë është)* Xhennete të Adnit *(vende të përjetshme)* ku do të hyjnë ata, edhe prindërit, gratë dhe fëmijët e tyre të cilët kanë qenë vepërmirë ata do t'i vizitojnë engjëjt duke hyrë në secilën derë.

24. *(u thonë)* Selamun alejkum, me durimin tuaj gjetët shpëtimin; sa përfundim i lavdishëm është ky vend.

25. E ata që e thyejnë besën e dhënë Allahut pasi u patën zotuar, e këpusin atë për të cilën Allahu ka urdhëruar të jetë e pakëputur, bëjnë shkatërrime në tokë, ata janë të mallkuar dhe ata kanë përfundim të keq.

26. Allahu i ofron furnizim me bollëk atij që do dhe ia kufizon *(atij që do)*. Po ata *(jobesimtarët)* janë të gëzuar me jetën e kësaj bote. E jeta e kësaj bote ndaj botës tjetër nuk është tjetër vetëm se një përjetim *(i shkurtër)*.*

27. E ata që nuk besuan *(idhujtarët mekas)* thonë: Përse nuk iu shpall *(Muhammedit)* ndonjë mrekulli nga Zoti i tij?" Thuaj: *"(Iu shpall Kur'ani, por ju u verbuat)* Allahu e le të humbur atë që do, kurse atë që pendohet nga të këqiat e shpie në rrugë të drejtë.

28. Ata që besuan dhe me të përmendur Allahun, zemrat e tyre qetësohen; pra ta dini se me të përmendur Allahun zemrat stabilizohen.

---

* Njëri ndër argumentet që japin të kuptosh për fuqinë e pakufishme të Zotit krijues, është shiu i kohëpaskohshëm, i cili i jep jetë çdo sendi e gjallese. Prej shiu formohen ujërrjedhëse të mëdha ose të vogla dhe gjatë rrjedhjes së ujit me vrull, formohet një shkumë e cila qëndron mbi sipërfaqen e ujit dhe duket si një begati. Në të vërtetë, ajo është vetëm një mashtrim , pse pas pak kohe ajo, së bashku me mbeturinat skajohet buzëve të rrjedhës , e prej saj nuk ka kurrfarë dobie. I dobishëm ishte uji , të cilin e thithi toka , formoi lagështi të cilën e ruan për ushqimin e bimëve. E pavërteta , e kota në këtë jetë duket se po rritet, po përparon, e në realitet ajo nuk është asgjë, s'ka dobi prej saj dhe zhduket shumë shpejt. Ndërsa vepra e mirë , e drejtë dhe e vërtetë, është si uji që mbetet në tokë dhe ruhet për nevojën më të madhe.



**29. Ata janë të cilët besuan dhe bënë vepra të mira, ata janë të lumtur dhe kanë ardhmëri të mirë.**

**30. Kështu, Ne të dërguam te një popull, para të cilit kaluan shumë popuj, e që t'ju komunikosh atë që Ne të shpallëm ty, sepse ata janë duke e mohuar Mëshiruesin *(Zotin)*. Thuaj: "Ai *(Rrahmani)* është Zoti im, nuk ka zot tjetër pos Atij. Vetëm Atij i jam mbështetur dhe vetëm te Ai është e ardhmja ime.**

**31. Sikur të ishte ndonjë Kur'an që me të do të ecnin malet, që me të do të plasej toka, që me të do të flisnin të vdekurit *(është ky)*?" Jo, *(ata nuk besojnë)* se e tërë çështja i takon vetëm Allahut. A nuk e kanë të qartë ata që besuan se, sikur të donte Allahu, do t'i drejtonte në rrugë të drejtë të gjithë njerëzit, por ata që nuk besuan e përshkak të asaj që bënë, do t'i godas vazhdimisht fatkeqësi e kohës ose do ta rrethojë *(fatkeqësia)* vendin e tyre, derisa të vijë urdhëri i Allahut *(e të triumfojë islami)*. Allahu nuk e thenë premtimin.**

**32. Edhe me të dërguarit para teje kanë bërë tallje. Porse Unë atyre që nuk besuan u pata dhënë afat, pastaj i ndëshkova *(me dënim)*, e çfarë ishte dënimi Im!**

**33. A është Ai që përcjell secilin njeri se ç'vepron *(sikur idhujt që nuk kuptojnë asgjë)*? e ata i përshkruajnë Allahut shokë. Thuaj: "Përshkruani realitetin e tyre! A ju po e njoftoni Atë për atë *(shok)* kinse Ai nuk po ditka se ç'ka në tokë, apo vetëm po i emërtoni me fjalë *(e ata as që ekzistojnë)*? Jo, por ata që nuk besuan u duket e mirë dredhia e tyre, ndaj janë larguar nga rruga e drejtë, dhe atë që Allahu e le të humbur, për te nuk ka udhëzues.**

**34. Ata kanë dënim në jetën e kësaj bote, e s'ka dyshim se dënimi i botës tjetër është shumë më i rëndë. Ata nuk ka kush t'i mbrojë prej ndëshkimit të Allahut.***

---

Njerëzit janë të urdhëruar ta mbajnë besën e dhënë Allahut: besimin në një Zot, besimin në të gjithë pejgamberët dhe shpalljet dhe ta ruajnë afërsinë e gjakut mes vete, të mbajnë lidhje me të afërmit dhe kurrsesi të mos e këpusin atë. Njerëzit që respektojnë porositë e Zotit, do të shpërblehen me qendrën e xhenneteve dhe për hir të asaj që ata në dynja ishin të durueshëm në zbatimin e obligimeve dhe në shmangien e dëshirave të epshit ndaj veprave të këqia, melaiket do t'i përshëndesin, do t'ua urojnë kënaqësinë e përjetshme, e Zoti i madhëruar do t'ua bashkojë atyre në xhennet edhe prindërit, edhe bashkëshortet, edhe fëmijët, e për të mos i lënë me ndonjë brengë, kuptohet nëse edhe këta të fundit sado kudo kanë vepra të mira.

* Idhujtarët mekas i mbyllnin sytë para mrekullisë më të madhe të Muhammedit, para Kur'anit, e kërkonin ndonjë mrekulli tjetër. Derisa nuk u orientuan sipas Kur'anit, Zoti me fajin e tyre i la të humbur.

**"Dhikri"**, të përmendurit e Allahut largon nga njeriu tronditjet e zemrës dhe të shpirtit dhe i qetëson e i pushon ato. Lumturia më e madhe u takon atyre që besuan dhe bënë vepra të mira.



**35. Shembulli *(atributi)* i xhennetit që u është premtuar të devotshëmve është: që nën *(pallatet)* të rrjedhin lumenj, që ushqimi në të dhe hija në të është e përhershme. Ai është përjetim i lumtur i atyre që ishin të ruajtur, e përfundimi i jobesimtarëve është zjarri.**

**36. Ata të cilëve Ne u dhamë shpallje, gëzohen me atë që t'u shpall ty, e ka prej grupacioneve *(të besimeve të ndryshme)* që mohojnë një pjesë të tij *(të Kur'anit)*, Thuaj: "Unë jam urdhëruar që të adhuroj vetëm Allahun, e mos t'i bëj shok Atij. Unë vetëm tek Ai thërras *(njerëzit)* dhe vetëm tek Ai është kthimi im!"**

**37. Dhe ashtu, Ne e shpallën atë *(Kur'anin)* kushtetutë në arabishte. E nëse ti pasi të kanë ardhur argumente të qarta, shkon pas dëshirave të tyre, ti nuk ke prej Allahut as ndihmë as mbrojtje.**

**38. Ne dërguam edhe para teje të dërguar dhe atyre u mundësuam të kenë gra e fëmijë. Asnjë të dërguari nuk i takoi të sjellë ndonjë mrekulli vetëm me lejen e Allahut. Për secilin afat ekziston evidencë e caktuar.**

**39. Allahu shlyen *(nga ajo evidencë)* çka të dojë, e edhe forcon *(çka të dojë)*. Vetëm tek Ai është baza e librit *(Levhi Mahfudhi)*.**

**40. Ne mund të mundësojmë ty ta shohësh atë *(dënim)* që u premtojmë atyre, ose ta marrim *(shpirtin)* ty. Obligim yti është vetëm kumtimi, kurse Jona është llogaria.**

**41. A nuk shohin ata se Ne i sjellim pakësimin e tokës *(së tyre)* nga të gjitha anët e saj. Allahu gjykon, e s'ka kush që mund t'i kundërvihet gjykimit të Tij. Ai ndërmerr masë të shpejtë.**

**42. Edhe ata *(jobesimtarët)* para tyre *(idhujtarëve)* bënë intrigë, po e gjithë intriga është e nënshtruar dëshirës së Allahut, Ai e di se çka vepron secili njeri, e mohuesit do ta kuptojnë se kujt do t'i takojë ardhmëri e lumtur.**

---

"**Rrahman**" është emër personal i Zotit. Idhujtarët thonin se ne nuk dimë se kush është dhe çka është Rrahmani, andaj në marrëveshjen e shkruar me ta në Hudejbi, nuk pranuan të shkruhet "**Bismil lahi Rrahmani Rrahim**", nuk duruan emrin Rrahman. E këtu Zoti e urdhëron Muhammedin t'u thotë haptazi se Rrahmani është Zoti im, është i vetmi Zot që duhet besuar.

Idhujtarët, pos Kur'anit, kërkonin ndonjë argument tjetër, e Zoti thotë: Sikur të shkuleshin kodrat, të copëtohej toka, të flisnin të vdekurit me shpalljen dhe leximin e ndonjë libri qiellor, ajo do të ngjante me këtë Kur'an, por Allahu nuk deshi të bëjë dis ashtu, ngase Ai e dinte se Ata nuk do ta besonin Rrahmanin dhe e dinte se ata nuk ishin të përgatitur për rrugën e drejtë. Prandaj, Ai vepron sipas dëshirës së vet. I la të jetojnë në Mekë, por të tronditur nga frika se do t'i godas ndonjë e keqe dhe vërtetë i goditi, pse myslimanët e çliruan, gjurmët e tyre u zhdukën përjetë.

**43. E ata që mohuan thonë: "Ti nuk je i dërguar!" Thuaj: "Mjafton që Allahu është dëshmitarë midis meje dhe midis jush dhe** *(është dëshmitar)* **ai që ka njohuri të librit** *(të shpalljeve)*"*



## SURETU IBRAHIM

*Me emrin e Allahut.*
*Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Elif, Lamë, Ra.** *(ky është)* **Libër; Ne ta shpallëm ty që me urdhërin e Zotit t'i nxjerrësh njerëzit prej errësirave në dritë;** *(t'i nxjerrësh prej errësirës)* **në rrugë të Fuqiplotit, të Falënderuarit.**

**2. Të Allahut, i të cilit është gjithë ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë. Është mjerim për mohuesit për dënimin e ashpër që i pret.**

**3. Ata që i japin përparësi jetës së kësaj bote ndaj botës tjetër, pengojnë nga rruga e Allahut dhe kërkojnë shtrembërimin e saj. Të tillët qartas janë në humbje.**

**4. Ne asnjë nga të dërguarit nuk e dërguam ndryshe vetëm në gjuhën e popullit të vet, ashtuqë ai t'u shpjegojë atyre** *(në atë gjuhë)*. **E Allahu e lë të humbur atë që do, dhe e udhëzon në rrugë të drejtë atë që do. Ai është i fuqishmi, i urti.**

**5. Ne e patëm dërguar Musain me argumentet tona** *(dhe i thamë)*; **nxirre popullin tënd prej errësirave në dritë dhe përkujtoju atyre të mirat e Allahut** *(që u dhuroi)*, **se vërtet në ato** *(përkujtime)* **ka argumente për secilin që është shumë i durueshëm dhe shumë falënderues.**

---

* Xhenneti i caktuar dhe i përgatitur për njerëzit e mirë është i panjohur për ne, ngase nuk kemi përjetuar diçka ashtu si është ai. Zoti xh. sh. na i sjell disa shembuj konkretë, të cilët ne i kemi përjetuar, ashtu që deri diku të mund ta kuptojmë modelin, cilësitë dhe veçoritë e xhennetit, por të mos harrojmë, këta janë vetëm shembuj sa për ta kuptuar deri diku, e në të vërtetë, ai është shumë më i përsosur, më i këndshëm dhe më i mirë se sa ne mendojmë.

Disa ithtarë të librit, të cilët ishin të sinqertë dhe besnikë të thënieve të librit të tyre dhe, të cilët kishin pranuar Muhammedin dhe Kur'anin, gëzoheshin me vazhdimin e shpalljeve, ngase vërtetohej ajo që e kishin mësuar në librin e tyre. Por nga grupet e ithtarëve të librit e edhe nga idhujtarët kishte asish që ishin bashkuar mes vete për t'iu kundërvënë mësimeve të Kur'anit.

Pati edhe të atillë që ia shihnin si të metë Muhammedit, pse ishte i martuar dhe kishte fëmijë, pse nuk ishte i dhënë vetëm për çështjet shpirtërore, pse përjetonte edhe të mirat e kësaj bote. Ky ajet refuzon thëniet e tyre duke sqaruar se Muhammedi nuk ishte risimtar i një jete të tillë, po ishin edhe pejgamberët e tjerë para tij.

Çdo gjë ndodh me caktimin e Zotit. Edhe mrekullitë e pejgamberëve shfaqen sipas dëshirës së Zotit, e edhe masa ndëshkuese kundër mohuesve, pason në çastin e caktuar. Baza e të gjitha çështjeve dhe sendeve është në dijen e Zotit. Nuk është e drejtë jona të përpiqemi për të ditur se çka dhe si ekziston evidenca e caktimeve të Zotit, ajo është dije e pakufishme e Tij. Ne duhet të zbatojmë obligimet, e jo të dijmë edhe për vendimin e Zotit.

Pakësimi i sipërfaqes së territorit të tokës, mund të jetë qëllim i pakësimit të territorit të kundërshtarit, e të rritjes së asaj të myslimanëve. Sipas zbulimeve më të reja shkencore është konstatuar se trupat qiellorë në përgjithësi, e ndër ta edhe toka, janë duke u tkurrur, kurse hapësira është duke u zgjeruar. Nëse kjo është e vërtetë, atëherë për këtë dukuri Kur'ani ka paralajmëruar para katërmbëdhjetë shekujsh!"

*Me ndihmën e Zotit përfundoi përkthimi dhe komentimi i kaptinës "Er Rra'du". Falënderua qoftë Allahu!*

# SURETU IBRAHIM
## KAPTINA 14

*E zbritur në Meke, pas sures Nuh, ajete: 52*

*Derisa kaptinat e shpallura në Meke gjithnjë rrahnin çështjen e besimit, pse besimi i banorëve të saj ishte politeist, idhujtaria, e shpallja që iu kumtua Muhammedit thërriste për besimin e drejtë, besimin në një Zot, ashtu sikurse mësuan dhe udhëzuan edhe të gjithë pejgamberët para tij, edhe kjo kaptinë rrah çështjet më themelore të besimit: besimin në Zotin një, besimin ndaj botës tjetër, ku sipas meritës do të jepet shpërblimi dhe ndëshkimi, e edhe besimi ndaj shpalljes dhe të dërguarve. Prandaj, në këtë kaptinë parashtrohet me një theks të veçantë çështja e etapave të shpalljes, thirrja në besim e pejgamberëve dhe detyrat e tyre. Të gjithë pejgamberët thirrën për besim në një Zot, andaj thirrja e tyre dhe qëllimi i tyre ishte një, edhe pse në çështjet periferike pati ndryshime.*

*Këtu në këtë kaptinë paraqiten ngjarjet dhe dialogët e disa pejgamberëve me popujt e tyre si e Nuhut, popullit Themud, popullit Ad, e shkurtimisht edhe e Musait me popullin e vet.*

*Përshkruhet edhe një skenë nga skenat që do të prezentohen në botën tjetër. Xhehenemlinjtë e tubuar në të do të akuzojnë njëri-tjetrin për fajtorë kryesorë, përse kanë katandisur në atë gjendje. Ata që ishin më të dobët në këtë dynja, ua hedhin fajin parisë autoritative kinse ata i mashtruan, ndërsa ata arsyetohen se nuk i kanë detyruar të shkojnë pas tyre, por vetë kanë zgjedhur. Edhe shejtani do t'ua hedhë fajin atyre që shkuan pas tij. Të gjitha ato polemika janë të kota, sepse ai pendim është i vonë dhe nuk ka kurrfarë dobie prej tij, që të gjithë së bashku me shejtanin mbesin në zjarr.*

*Në këtë kaptinë Zoti xh. sh. sjell shembullin e fjalës së mirë që është sikurse pema e mirë me fruta të pandërprerë, me fjalën e mirë ka për qëllim besimin e drejtë, fjala e shehadetit. E fjala e keqe është si pema e keqe që nuk jep fruta dhe nuk ka kurrfarë të mire nga ajo, e me të shprehet mosbesimi.*

*Kjo kaptinë quhet Ibrahim, sipas Pejgamberit Ibrahim, i cili konsiderohet si baba i pejgamberëve dhe, i cili rrënoi në themel adhurimin ndaj statujave (idhujve) dhe e ngriti flamurin e besimit në një Zot. Pra, ai ishte një ndër pejgamberët që u ndriçoi njerëzve rrugën e besimit të sinqertë, të pastër e të kulluar, e duke shembur çdo ideologji të besimeve të kota. Pasi e ndërton Qaben, i drejtohet Zotit me lutje për shpëtimin e vet dhe të të gjithë besimtarëve.*



6. *(përkujto)* **Kur Musai i tha popullit të vet: "Përkujtonie dhuntinë e Allahut ndaj jush; kur ju shpëtoi prej rrethit të faraonit që ju shijonin dënimin më të shëmtuar, ju mbytnin bijtë tuaj, e lënin gratë tuaja të jetojnë. Në ato kishit sprovë të madhe nga Zoti juaj."**

7. **Dhe** *(përkujtoni)* **kur Zoti juaj njoftoi bindshëm: "Nëse falënderoni, do t'ua shtojë të mirat, e nëse përbuzni, s'ka dyshim, dënimi Im është i vështirë!"**

8. **E Musai tha: "Nëse ju, dhe të gjithë ata që janë në tokë mohoni, Allahu është i panevojshëm** *(për falënderim)*, **i lavdishëm** *(vetvetiu)*"*

9. **A nuk jeni të njohur me lajmin** *(ndodhinë)* **e atyre që ishin para jush, si populli i Nuhut, i Adit, i Themudit e edhe i atyre që erdhën pas tyre, që nuk di kush për ta pos Allahut. Atyre u patën ardhur të dërguarit e vet me argumente, ata i vënin duart e tyre** *(në shenjë talljeje)* **në gojët e veta dhe thonin: "Ne e mohojmë atë më çka jeni të dërguar dhe ne dyshojmë shumë në atë që ju na thërrisni".**

10. **Të dërguarit e tyre u thanë: "A mos keni dyshim në Allahun, Krijuesin e qiejve e të tokës? Ai ju thërret** *(në besim)* **për t'ju falur mëkatet dhe për t'ju vazhduar** *(jetën)* **deri në një afat të caktuar!" Ata thanë: "Ju nuk jeni tjetër pos njerëz siç jemi edhe ne, ju dëshironi të na pengoni nga ajo që adhuronin prindërit tanë, pra na sillni ndonjë argument të qartë!'**

---

* Kur'ani nuk është shpikje e Muhammedit, por shpallje nga Zoti, që me ndihmën e Tij t'i largojë njerëzit prej rrugës së gabuar, e t'i shpie në rrugën e drejtë, në rrugën e besimit, në rrugën e ndritshme të Allahut. Të mjerë janë ata, të cilët nuk pranuan rrugën e Zotit, u përpoqën që edhe të tjerët t'i pengojnë, u përpoqën t'ia përshtatin epsheve të tyre fenë e shpallur prej Zotit, duke mos i dhënë rëndësi jetës së ardhshme, e cila është përgjithmonë, por e çmuan dhe e vlerësuan më shumë këtë jetë.

Zoti çdo populli i dërgoi pejgamber që fliste gjuhën e atij populli, që ta kuptojnë më mirë qëllimin e shpalljes. Megjithatë, pejgamberët kishin për detyrë vetëm komunikimin e jo edhe t'i shpiejnë ose mos t'i shpiejnë në rrugën e drejtë, ajo është çështje që i takon vetëm Allahut.



**11. Të dërguarit e tyre ju thanë: "Ne nuk jemi tjetër vetëm se njerëz si edhe ju, por Allahu i jep dhuratë kujt të dojë nga robtë e vet. Ne nuk na takon t'ju sjellim ndonjë argument, vetëm me dëshirën e Allahut, pra, besimtarët le t'i mbështeten vetëm Allahut.**

**12. E përsë të mos i mbështetemi Allahut derisa Ai na udhëzoi në rrugën tonë *(të drejtë)*. Për Zotin, ne gjithsesi do të durojmë e do të përballojmë mundimet që na bëni, e vetëm Allahut le t'i mbështeten vazhdimisht ata që gjithnjë iu mbështeten.**

**13. Ata që mohuan të dërguarit e vet thanë: "Për Zotin, ne do t'ju dëbojmë nga vendi ynë, ose ju domosdo do të ktheheni në fenë tonë!" E atyre *(të dërguarëve)* Zoti u shpalli; Ne gjithqysh do t'i shkatërrojmë zullumqarët.**

**14. Dhe pas tyre Ne do t'ju vendosim në atë tokë. E këtë *(ndihmë)* për atë që i frikësohet pranisë Sime dhe i frikësohet dënimit Tim.**

**15. Ata *(të dërguarit)* e kërkuan ndihmën, ndërsa çdo kryelartë idhnak pësoi dështim.**

**16. E pas tij *(kryelartit)* është xhehenemi, në të cilin i jepet ujë të ndyrë *(që rrjedh prej lëkurave të djegura)*,**

**17. Përpiqet ta përbijë, po nuk mund ta gëlltis atë, atij i vjen vdekja nga të gjitha anët *(sipas shenjave shkatërruese)*, po ai nuk vdes *(e të shpëtojë prej vuajtjeve)*, atë e pret dënim shumë i rëndë.**

**18. Shembulli i veprave të atyre që nuk besuan është si hiri, të cilin me puhi e shkapërderdh era në ndonjë ditë të stuhishme, e ata nuk mund të realizojnë asgjë nga veprat që kanë bërë, e ky është ai dështimi i madh.**

---

Dallimi mes dërgimit të Musait edhe pejgamberëve të tjerë dhe dërgimit të Muhammedit qëndron në atë se Muhammedit i thuhet: T'i nxjerrësh njerëzit..., e Musait: Ta nxjerrësh popullin tënd. Pra kuptohet se Muhammedi nuk ishte i dërguar për një popull, por për të gjithë njerëzit.

Falënderimi, mirënjohja e së mirës së dhuruar nga Zoti, është garancë e shtimit të asaj të mire, e përbuzja dhe refuzimi kanë për pasojë azabin e xhehenemit, e Zotit nuk i nevojitet asgjë, pse Ai vetë është i pavarur dhe i lavdishëm.



**19. A nuk e ke kuptuar ti se Allahu krijoi qiejt dhe tokën me urtësi, e nëse ai do, juve ju zhduk e sjell krijesë *(popull)* të re.**

**20. E kjo, nuk është vështirë *(rëndë)* për Allahun.**

**21. E të gjithë *(njerëzit)* sheshas i paraqiten Allahut. Ata të dobëtit *(masa e nënshtruar)* u thonë parisë *(udhëheqëse)*: "Ne ishim pasuesit tuaj, andaj a mund të na lehtësoni diç nga dënimi i Allahut?" Ata *(paria)* thonë: "Sikur të na kishte udhëzuar Allahu, ne do t'ju udhëzonim juve. Për ne tash është njësoj, u pikëlluam thellë ose duruam, për ne nuk ka ikje *(shpëtim)*.**

**22. E pasi të kryhet çështja *(të hyjnë ata të xhennetit dhe të xhehenemit në të, xhehenemlinjve)* djalli *(u mban ligjëratën e shëmtuar)*, dhe u thotë: "Vërtet, Allahu ju pat premtuar premtim të vërtetë, e unë ju pata premtuar dhe, qe, nuk zbatova premtimin ndaj jush. Po unë nuk pata kurrfarë pushteti ndaj jush *(që t'ju detyroj)*, përpos që ju thirra *(në rrugë të gabuar)*, e ju m'u përgjigjët; atëherë, pra mos më qortoni mua, po qortonie veten. Unë nuk mund t'ju shpëtojë juve, e as ju nuk mund të më shpëtoni mua. Unë mohoj shoqërimin tuaj që më bëtë mua më parë *(më adhuruat në vend të Zotit)*." S'ka dyshim, jobesimtarët kanë dënim të dhembshëm.***

**23. E ata, të cilët besuan dhe bënë vepra të mira, me urdhërin e Zotit të tyre u vendosën në xhennete, nën pallatet e të cilëve rrjedhin lumenj, ku do të jenë përgjithmonë. Përshëndetja e tyre në të është "selam" - paqë.**

**24. A nuk ke kuptuar se si Allahu bëri shembull: fjalën e mirë si pema e mirë që rrënjët e saj janë thellë *(në tokë)* e degët e saj janë lart,**

---

* Sipas shpjegimeve të Kur'anit kuptohet se të dërguarit e Zotit gjithnjë hasën në vështirësi. Për disa pejgamberë dhe për disa ndodhi të tyre na mësoi Kur'ani, por ka pasur edhe shumë të tjera për të cilat nuk di askush tjetër pos Allahut.

Vënia e duarve të tyre në gojë ishte shenjë e talljes së tepërt, të përcjellë me qeshje të çuditshme. Të dërguarit e Zotit nuk prekeshin për veten e tyre pse kundërshtarët i nënçmonin dhe nuk u besonin, por habiteshin prej tyre se si nuk donin ta besonin Zotin, Krijues të çdo sendi, mëshiures i cili i thërriste në shpëtim!

Pejgamberët asnjë herë nuk pretenduan ndonjë privilegj më të madh se atë që u kishte dhënë Zoti, shpalljen, andaj vërtetonin për vete se ishin njerëz, por të dërguar nga Zoti, e mrekullitë që kundërshtarët i kërkonin prej tyre, ata ia mbështetnin Zotit e jo vetes.

Përmes shpjegimit të qëndrimit të kundërshtarëve kundër të dërguarve, i jepet shenjë Muhammedit se Zoti do t'i shkatërrojë mizorët dhe në vend të tyre do të sjellë popull që beson Zotin dhe ditën e gjykimit. Ashtu edhe ndodhi me idhujtarët mekas.

Vuajtjet në xhehenem janë aq të tmerrshme sa që është vështirë të përshkruhen. Një lloj përshkrimi e bën Kur'ani me qëllim që njerëzit të largohen prej punëve të këqia, pasojë e të cilave është zjarri. Të kota janë të gjitha veprat që nuk burojnë prej besimit të drejtë, ato nuk kanë peshë as sa ka pluhuri të cilin e zhduk era. Pra duhet kuptuar se Zoti nuk krijoi qiej e tokë edhe njerëzit në të,



**25. E që me vullnetin e Zotit, ajo e jep frutin e vet në çdo kohë. Allahu, pra u parashtron njerëzve shembuj ashtuqë ata të mendojnë.**

**26. Dhe shembulli i fjalës së keqe si një pemë e keqe që është shkulur mbi tokë e që nuk ka të qëndruar.**

**27. Allahu forcon ata që besuan në fjalën e fortë *(të mirë)* në jetën e kësaj bote edhe në botën tjetër, ndërsa mizorët Allahu i bën të humbur. Allahu punon çka të dojë.**

**28. A nuk i vërejte ata që dhuntinë e Allahut e ndërruan me mosbesim dhe popullin e vet e sollën në vendin e shkatërrimit,**

**29. *(e sollën)* Në xhehenem. Në të e shijojnë djegien, e sa vend i keq është ai.**

**30. Ata i bënin *(krahasonin)* shokë Allahut për t'i shmangur *(njerëzit)* nga rruga e Tij. Thuaj: "Shfrytëzoni përjetimet se e ardhmja e juaj është te Zjarri!"**

**31. Robëve të Mi, të cilët besuan thuaju: "Të falin rregullisht namazin dhe me atë që i furnizuam ata, të japin fshehtas e haptas, para se të vijë një ditë që në te nuk ka as kompensim as miqësi".**

**32. Allahu është Ai që i krijoi qiejt dhe tokën, dhe Ai lëshoi prej së larti ujë *(shi)*, e me të nxjerr fruta si ushqim për ju, dhe për të mirën tuaj u vuri në shërbim anijet, të lundrojnë nëpër det me urdhërin e Tij, e në shërbimin tuaj i vuri edhe lumenjtë.**

**33. Për ju nënshtroi diellin dhe hënën që në mënyrë të zakonshme vazhdimisht udhëtojnë. Për ju përshtati edhe natën e ditën.**

---

shkel e shko, pa ndonjë qëllim të caktuar.

Njerëzit nuk duhet të jenë mendjelehtë e të mashtrohen pas çdo kënaqësie të kësaj jete dhe të imitojnë ata që nuk janë në rrugë të drejtë. Nuk duhet imituar parinë për hir të pozitës kur nuk janë vepërmirë e besnikë, pse para Zotit do të përgjigjet çdokush për punën e vet, dhe faji nuk mund t'i hidhet askujt tjetër.

Shejtani do ta mbajë një fjalim në mesin e xhehenemlinjve dhe do të arsyetohet, se nuk ka pasur kurrfarë fuqie fizike, e as argument bindës për intrigat që i ka bërë në dynja, pra nuk i ka detyruar njerëzit ta ndjekin rrugën e gabuar. A sheh , edhe dreqi do të ikë prej punëkeqit. Të gjitha këto duhet kuptuar sa jemi në këtë jetë dhe duhet përmirësuar.



**34. Dhe ai ju dha gjithatë që e kërkuat** *(që kërkoi nevoja juaj)* **dhe, edhe në qoftë se përpiqeni t'i numëroni të mirat e Allahut, nuk do të mund të arrini t'i përkufizoni** *(në numër)*. **Vërtet, njeriu është i padrejtë dhe shumë përbuzës.***

**35.** *(përkujto)* **Kur Ibrahimi tha: "Zoti im! bëne këtë qytet të sigurt dhe më mbro mua e bijtë e mi nga adhurimi i idhujve** *(statuja gurësh)*.

**36. Zoti im! ata vërtet i shmangin** *(nga rruga e drejtë)* **shumë njerëz. E kush më respekton mua, ai është i mi** *(në fé)*, **e kush më kundërshton mua, atëherë Ti je që fal dhe që mëshiron.**

**37. Zoti ynë! unë një pjesë të familjes sime e vendosa në një luginë, ku nuk ka bimë, e pranë shtëpisë Tënde të shenjtë. Zoti ynë** *(i vendosa aty)* **që të falin namazin, pra bën që zemrat e disa njerëzve të mallëngjehen për ata, dhe, për të falënderuar me mirënjohje, furnizoj ata me fruta.**

**38. Zoti ynë! s'ka dyshim se Ti e di çka fshehim dhe çka publikojmë, se Allahut nuk mund t'i fshihet asnjë send në tokë e as në qiell.**

**39. Falënderim i qoftë Allahut, i cili në pleqëri më fali mua Ismailin dhe Is-hakun! Vërtet, Zoti im dëgjon dhe i përgjigjet lutjes.**

**40. O Zoti im! më bën mua nga ata që falin namazin, e edhe prej pasardhësve të mijë dhe pranoje lutjen time o Zoti ynë!**

**41. Zoti ynë! me fal** *(gabimet)* **mua edhe prindërve të mi, fali edhe të gjithë besimtarët ditën kur jepet llogaria.****

**42. E ti kurrsesi mos e mendo Allahun si të pakujdesshëm ndaj asaj që veprojnë zullumqarët; Ai vetëm është duke i lënë ata përderisa një ditë në të cilën sytë shtangen** *(mbesin të hapur)*.

---

* Pas rrëfimit për gjendjen e atyre të dënuarve me xhehenem dhe të shpërblyerve me xhennet, Zoti xh. sh. sjell shembull konkret për atë që beson dhe atë që nuk beson. Fjala e mirë është: **La ilahe il lellah**, sipas shumicës së komentatorëve, e sipas disa të tjerëve është çdo fjalë e mirë si: **hamd, tesbih, istigfar, tevbe,** dhe këshillim për rrugën e drejtë. Fjala e mirë, në të vërtetë, personi i fjalës së mirë është si pema që kur nuk i ndërpren frutat, që është stabile, e e fortë, nuk luhatet e nuk shkulet nga rënja. Ashtu duhet të jetë besimtari, gjithnjë i dobishëm, i vendosur. E ai që është i dobët, i përngjanë pemës me rrënjë të dobëta, që lehtë shkulet dhe vyshket.

Në ajetin njëzet e shtatë thuhet: Allahu forcon..., fjala është se besimtari vazhdimisht gjatë tërë jetës është i vendosur në besimin e tij të drejt, e me fjalën: Ahiret është qëllimi i forcimit me fjalën e drejtë, me shehadet në varr. Të këtij mendimi janë xhumhuri i mufesirinëve e të mbështetur në hadithin e Pejgamberit, të cilin e shënoi Buhariu, Muslimi etj., sipas të cilit Pejgamberi ka thënë:"Kur pyetet myslimani në varr dëshmon:**La ilahe il lellah Muhammedun resulullah**". Vari është marrë si rregull i përgjithshëm, ngase shumica e njerëzve varrosen, për ndryshe, çdo njeri merret në pyetje pas vdekjes, pa marrë parasysh se është varrosur apo jo.

Allahu i lë të humbur vetëm zullumqarët, pse zullumqarët janë ata të cilët çdo punë, sjellje, ide, e vëjnë kundër qëllimit të saj të drejtë, pra të mirën e shndërrojnë në të keqe. =

= Në këto ajete të fundit Allahu hap faqet e librit të ekzistencës, në të cilat mund të lexohen begatitë që i krijoi Ai për të mirën e njerëzve siç është qielli e toka, shiu si burim jete, dielli me anën e të cilit i dallojmë stinët e vitit, hëna sipas së cilës numërojmë vitet, natën për pushim e ditën për veprim etj. Begatitë e Zotit nuk mund të numërohen as në përgjithësi, e të mos flasim për detajet e tyre, po megjithëkëtë, njeriu fatzi nuk don t'i lexojë këto faqe dhe mbetet në errësirë dhe në kulminacion dëmton veten.

** Pasi përmendi Zoti xh. sh. nimetet e panumërta që ua dhuroi njerëzve, e përmendi edhe këtë të mirë që ua dha kurejshitëve, që i bëri banorë të Mekës e pranë Qabes, por ata nuk ia ditën të mirën.

Ndoshta këtë rrëfim për Ibrahimin e përmendi si shembull të pemës së mirë që u përmend më parë.

Edhe në kaptinën Bekare është cekur lutja e Ibrahimit për qytetin Mekë, por atëherë ende nuk ishte vendbanim, pra lutja ishte: bëne qytet sigurie, e këtu në këtë kaptinë bëhet lutja pasi ishte themeluar si qytet, pra lutja është bërë qytet sigurie të banorëve të tij.

Ibrahimi nuk shpreh mllef kundër atyre që nuk pasojnë rrugën e tij, por lavdëron Zotin që fal shumë dhe është mëshirues.

Lugina në të cilën e lë djalin Ismail dhe bashkëshorten Haxhere, ishte vendi ku është Meka. E kur thotë pranë shtëpisë Sate të shenjtë, duhet kuptuar se kishte ekzistuar aty më parë shtëpi, ose aty do të ekzistojë më vonë; kuptimi i fundit është "**mexhaz**" - alegori.

Ibrahimi lutet për veten, për prindërit dhe për të gjithë besimtarët.



**43.** *(atë ditë)* **Ata të ngutur e duke i ngritur kokat e tyre lart, nuk lëvizin sytë e tyre** *(për të shikuar)*, **e zemrat e tyre janë të zbrazura** *(nga frika)*.

**44. Dhe ti tërhiqju vërejtjen njerëzve për ditën kur atyre do t'u vijë dënimi, e ata që ishin mizorë thonë: "Zoti ynë! na jep afat për një kohë të shkurtër t'i përgjigjemi thirrjes tënde** *(për besim)* **dhe t'i pasojmë të dërguarit!" A nuk u betuat ju më parë se për ju nuk ka lëkundje** *(prej dynjasë në botën tjetër)*?

**45. Dhe ju u vendosët në vendbanimet e atyre që e dëmtuan vetveten** *(e Ne i shkatërruam)* **dhe e kishit të qartë se si vepruam Ne me ta, dhe ju sollëm shembuj edhe juve.**

**46.** *(megjithatë)* **Ata përgatitën kurthin e tyre, por kurthi i tyre gjendet në duar të Allahut, qoftë ai kurthi i tyre që shkulën edhe kodrat nga ai.**

**47. E kurrsesi mos mendo se Allahu e shkel prëmtimin e vet, që u dha të dërguarëve të Tij. Allahu është triumfues që ndërmerr masa ndëshkuese.**

**48.** *(ndëshkon kundërshtarët)* **Ditën kur toka ndryshohet në tjetër tokë, e edhe qiejt** *(në tjerë qiej)*, **e ata** *(njerëzit)* **të gjithë dalin sheshazi para Allahut, Një, Mbizotërues.**

**49. E idhujtarët atë ditë i sheh të lidhur në pranga.**

**50. Petkat e tyre janë nga katrani** *(pezhgveja - zifti)*, **kurse fytyrat e tyre do t'i mbulojë zjarri.**

**51.** *(dalin para Zotit)* **Për ta shpërblyer Allahu secilin njeri me atë që e fitoi. Vërtet, Allahu është llogaritar i shpejtë.**

**52. Ky** *(Kur'ani)* **është kumtesë për njerëz, që me të të këshillohen dhe ta dinë se Ai është vetëm një Zot, dhe që t'i këshilloj ata që kanë mend.***

* Zoti xh. sh. i thotë Muhammedit: mos mendo se Zoti është i kënaqur me punën që e bëjnë mëkatarët, e as që i ka harruar ata, por është duke i lënë deri në atë ditë kur të dalin para Zotit e nga frika do të ju shtangen sytë, do t'u mbetet kryet lart, duke shikuar se çka po i gjen sa që nuk lëvizin qerpikët e syve për të shikuar diç tjetër, e zemrat e tyre do të jenë të pikëlluara.

Mëkatarët do të kërkojnë t'u jepet afat e të besojnë, por ata që betoheshin sa ishin në dynja, se nuk kanë për t'u ringjallur edhepse ishin mu në ato vende banorët e të cilëve ishin zhdukur nga ndëshkimet si mëkatarë. Megithatë, ata bënin lloj-lloj dredhishë, u përpoqën ta mbytnin Muhammedin, por plani i Zotit asgjësonte dredhitë e tyre.

Toka në të cilën jemi tash dhe qiejt do të shndërrohen në tokë e qiej të tjerë. Çfarë do të jetë ajo e di vetëm Zoti. Sipas një hadithi që e shënuan Sahihajnit: do të jetë tokë e bardhë e shkëlqyer si argjendi, tokë në të cilën nuk është bërë mëkat as nuk është derdhur gjak...

Kur'ani është shpallur për të mirën e njerëzve, për të kuptuar se nuk ka Zot tjetër pos Allahut një dhe për t'u udhëzuar e gjetur rrugën e drejtë që është shpëtim për ta, por vetëm për ata që e angazhojnë sinqerisht mendjen e tyre.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i kaptinës Ibrahim.*

# SURETU EL HIXHR
## KAPTINA 15

*E zbritur në Meke, pas sures Jusuf, ajete: 99*

*Edhe kjo kaptinë shtron çështjen e themeleve kryesore të besimit siç janë: besimi në Allahun një, besimi në ringjallje pas vdekjes dhe besimi i përgjegjësisë për veprat e bëra në këtë jetë dhe besimi në shpallje.*

*Si pikë qëndrore e kësaj kaptine thuajse është çështja rreth ballafaqimit të pejgamberëve me kundërshtarët, të cilët iu kundërvunë mësimeve të tyre gjatë shekujve: prandaj edhe filon me vërejtjen kërcënuese kur thuhet: ata që nuk besuan, shumë herë do të lakmojnë të kishin qenë edhe ata myslimanë.*

*Kjo kaptinë parashtron thirrjen e të dërguarëve, shpjegon qëndrimin e kundërshtarëve ndaj të dërguarëve, pse duke filluar prej Nuhut, pejgamberit më të vjetër, e deri në dërgimin e vulës së pejgamberëve, Muhammedit, gjithnjë ata të humburit, ata që ishin jashtë rrugës, i përqeshën dhe u tallën me ta.*

*Në këtë kaptinë janë radhitur edhe disa argumente të qarta, të cilat mund të vështrohen në këtë ekzistencë, dhe të cilat flasin për gjurmët e dorës së shpikësit, të cilat dokumentojnë për madhërinë e Krijuesit të madh. Fillon me skenën e qiellit, pastaj të tokës, të erërave mbarësuese, të jetës e të vdekjes, të ringjalljes dhe të tubimit para Gjykatësit Suprem.*

*I bën një vështrim edhe asaj ngjarjes së madhe të njerëzimit, ngjarjes së krijimit të Ademit dhe armiqësisë së përbetuar të shejtanit, se si engjëjt iu përulën Ademit e shejtani, duke e mbajtur veten lart, refuzoi urdhërin e Zotit dhe si u betua, dhe u kërcënua kundër pasardhësve të Ademit. Pastaj kalon në rrëfime për ngjarjet e pejgamberëve të tjerë: të Lutit, Shuajbit, Salihut a.s. e me qëllim të forcimit të zemrës së Pejgamberit Muhammed, ashtuqë talljet e popullit të tij, të mos kenë kurrfarë ndikimi të dëshprimit. I përkujtohet nimeti i madh, mrekullia më e madhe, shpallja e Kur'anit dhe e Fatihasë.*

*Kjo kaptinë quhet: "**El Hixhru**" sipas vendit ndërmjet Medinës dhe Shamit në të cilin banonte kabilja Themud, populli i Salihut. Ai popull i shkathët kishte gdhendur kodrat dhe kishte rregulluar në to vendbanime, duke menduar se aty janë të sigurt prej çfarëdo fatkeqësie, por u mashtruan, pse edhe aty i kapi dënimi që e merituan.*



## SURETU EL HIXHR

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Elif, Lamë, Ra. Këto janë ajetet e librit, të Kur'anit të plotkuptueshëm.**

**2. Ata që nuk besuan shpeshherë do të kishin dëshiruar të kishin qenë myslimanë.**

**3. Lëri** *(Muhammed)* **ata, të hanë, të dëfrehen dhe t'i preokupojë shpresa** *(se do të jetojnë shumë)*, **e më vonë do të kuptojnë.**

**4. Ne nuk kemi shkatërruar asnjë fshat** *(vendbanim)* **ndryshe vetëm në afatin e tij të caktuar.**

**5. Asnjë popull nuk mund ta shpejtojë afatin e vet e as ta shtyjë për më vonë.**

**6. Dhe ata thanë: "O ti që t'u shpall përkujtimi** *(Kur'ani)*, **me të vërtetë ti je i çmendur!"**

**7. Përse nuk na erdhe me engjëj** *(që të vërtetojnë)* **nëse je i sinqertë?**

**8. Ne nuk i dërgojmë engjëjt** *(u përgjigjet Zoti)* **ndryshe vetëm kur duhet** *(kur e kërkon urtësia e Zotit)* **dhe atëherë ata nuk afatizohen.**

**9. Ne me madhërinë Tonë e shpallëm Kur'anin dhe Ne gjithsesi jemi mbrojtës të tij.**

**10. Ne përpara teje kemi dërguar të dërguar në grupet e popujve të hershëm.**

**11. E atyre nuk u erdhi asnjë nga të dërguarit, e të mos talleshin me të.**

**12. Ja kështu e fusim atë në zemrat e kriminelëve** *(mosbesimin-talljen)*.

**13. Ata nuk e besojnë atë** *(Kur'anin)*. **Po ligji** *(i dënimit)* **ndaj popujve më të hershëm tashmë është i provuar** *(se si i shkatërroi Zoti)*.

**14. Edhe sikur Ne t'u hapnim atyre një derë në qiell dhe të ngjiteshin vazhdimisht lart në të** *(e të shihnin engjëjt e fshehtësitë)*.

**15. Ata gjithqysh do të thonin: "Neve na janë ndalë sytë** *(të pamët)*. **Jo, ne jemi njerëz të magjepsur.***

---

* Ne këto ajete është përmendur emri: libër, **(kitab)**, dhikër **(përkujtim)**, që ka për qëllim Kur'anin.
Ata që mohuan të vërtetën e ardhur nga Zoti, që e mohuan Kur'anin dhe Muhammedin, do të pendohen në këtë botë dhe në botën tjetër, përse nuk e pranuan fenë islame. Idhujtarët mekas u penduan kur e përjetuan triumfin e myslimanëve dhe lakmuan të kishin qenë edhe ata myslimanë. Por, lakmia për të qenë mysliman do të jetë më e madhe në momentin e vdekjes, kur u zbulohet e vërteta dhe e shohin veten se kanë qenë në iluzione, e sipas të gjitha gjasave, dëshira për të qenë mysliman do të vijë në shprehje më të theksuar, kur disa besimtarë, mëkatarë të mëdhenj, do të qëndrojnë për një kohë në xhehenem së bashku me mosbesimtarët dhe në shenjë talljeje atyre do t'u thuhet nga ana e jobesimtarëve: Ç'ju vlejti juve që ishit besimtarë, a shihni se edhe ju digjeni bashkë me ne në zjarr? Atëherë do të pasojë urdhëri i Allahut: Kush pati një grimë besimi të nxirret prej xhehenemit e të dërgohet në xhennet. Atëherë jobesimtarët do të thonë: Ah, sikur të kishim qenë myslimanë...?!

Muhammedit i thuhet që të mos dëshprohet nëse ata tallen me të. Ata janë tallur edhe me të dërguarit e tjerë, pse të thonë je i çmendur, pse kërkojnë t'ju vijnë engjëj etj. Caktimi i dënimit të tyre është i paraparë dhe kur të vijë ai afat, nuk mund ta shtyej askush. Zoti i dërgon engjëjt



16. Ne, në qiell kemi krijuar galaksione yjesh dhe atë *(qiellin)* e kemi zbukuruar për ata që e shikojnë me vëmendje.

17. Dhe atë *(qiellin)* e kemi ruajtur prej çdo djalli të mallkuar.

18. Përveç atij që vjedh *(përgjon)* çka dëgjohet, po edhe atë e kapë ylli i zjarrtë *(e djeg)*.

19. E tokën e kemi shtruar dhe në të kemi vuar kodra dhe kemi bërë që në të të mbijnë bimë të caktuara të të gjitha llojeve.

20. Dhe Ne ju krijuam juve në te jetesën *(mjetet për jetë)* e edhe atyre për të cilët ju nuk jeni furnizues.

21. E nuk ka asnjë send që të mos ta ketë burimin te Ne, po Ne, nuk e japim atë ndryshe vetëm sipas një mase të caktuar *(të nevojshme)*.

22. Ne i lëshojmë erërat mbarësuese, e nga qielli *(retë)* lëshojmë shi dhe atë ju japim ta pini, e ju nuk mund ta ruani atë.

23. Ne, vërtet jemi që japim jetë e vdekje dhe Ne jemi trashëgues *(të qiejve e tokës)*.

24. S'ka dyshim se Ne e dimë për ata që ishin para jush dhe edhe për ata që vijnë pas.

25. E Zoti yt është Ai që i tubon të gjithë ata *(të kaluarit e të ardhëshmit)*, vërtet Ai është shumë i urtë, shumë i dijshëm.

26. Ne krijuam njeriun nga balta e argjilit, të zi e të prishur *(me erë të keqe)? (të formuar - të trajtuar - mesnun)*.

27. E xhinët i krijuam më parë nga zjarri, nga flaka e fortë.

28. Dhe *(përkujto)* kur Zoti yt engjëjve u tha: "Unë po krijoi njeriun nga balta e tharë, e zezë e me erë.

29. E kur ta përsosë atë *(në formën e njeriut)* dhe t'i japë atij shpirtin që është krijesë Imja, atëhere ju bini atij në sexhde".

30. Të gjithë engjëjt tok, bënë sexhde.

31. Përpos Iblisit. Ai refuzoi të jetë me ata që bënë sexhde.

---

kur Ai e sheh të nevojshme, e jo kur duan ata. Zemrat e tyre janë të prirura për mbrapshtë, sa që, edhe sikur t'u mundësohej atyre të hipnin në qiej, t'i shihnin fshehtësitë e madhërisë së pakufizuar, ata nuk do ta pranonin të vërtetën, do të thonin na mashtroi diçka. Pas gjithë asaj kokëfortësie të tyre, Zoti xh. sh. i garanton Muhammedit dhe besimtarëve se Kur'anin, parimet dhe mësimet e tij, do të vazhdojnë të mbizotërojnë, ngase do ta ruaj nga ndryshimet, devijimet etj., vetë Madhëria e Tij. Prandaj edhe pse Kur'ani famëlartë u shpall para katërmbëdhjetë shekujsh, në të nuk mund të ndryshohet asnjë germë.



**32. Ai i tha: "O Iblis, ç'është ajo që ti të mos jeshë me ata që bënë sexhde?"**

**33. Ai tha: "Nuk është për mua t'i bëjë sexhde një njeriu që e krijove nga balta e terur, e zezë e me erë".**

**34. *(Allahu)* tha: "Dil pra, prej aty, ti qofsh i mallkuar!**

**35. Vërtet, mallkimi kundër teje qoftë deri në ditën e gjykimit".**

**36. *(Iblisi)* Tha: "Zoti im, më jep pra afat deri në ditën kur ata *(njerëzit)* të ringjallen!"**

**37. *(Zoti)* Tha: "Ti je prej të afatizuarve,**

**38. deri në kohën e ditës së caktuar".**

**39. *(Iblisi)* Tha: "Zoti im, për shkak që më përzune *(më largove)*, unë do t'ua zbukurojë *(të këqiat)* atyre sa të jenë në tokë *(në këtë botë)* dhe të gjithë ata do t'i largoj nga rruga e drjetë!"**

**40. Përveç robëve të Tu, të cilët i ke bërë të sinqertë.**

**41. *(Madhëria e Tij)* Tha: "Kjo është rruga Ime e drejtë *(e qartë)*".**

**42. Se ti ndaj robëve të Mi *(të sinqertë)* nuk ke kurrfarë force *(as fizike as mendore)*, përveç atyre të humburve që vijnë pas teje.**

**43. E s'ka dyshim se xhehenemi është vendpremtimi i të gjithë atyre.**

**44. Ai *(xhehenemi)* i ka shtatë dyer, çdonjëri prej tyre ka shtegun *(derën)* e caktuar *(nëpër të cilën do të hyjë)*.***

**45. E ata, të cilët iu ruajtën *(mosbesimit dhe punëve të këqija)* janë në xhennete e mes burimeve.**

**46. *(u thuhet)* Hyni në to, të shpëtuar *(prej çdo të keqeje)* të siguruar *(nga vdekja)*.**

**47. Ne kemi hequr prej zemrave të tyre çfarëdo urrejtje, e ata në mbështetëse qëndrojnë ballë për ballë njëri-tjetrit duke qenë të vëllazëruar.**

**48. Ata aty nuk i godet kurrfarë lodhje dhe nuk do të nxirren kurrë prej tij.**

**49. Njoftoji robët e Mi se vërtet Unë jam Ai që fal shumë dhe mëshirues i madh.**

**50. Po *(njoftojë)* se edhe dënimi Im është ai dënim i dhembshëm.**

**51. E njoftoj edhe për mysafirët e Ibrahimit.**

---

* Në këto disa ajete flitet për urtësinë dhe fuqinë e pakufishme të Zotit që manifestohet në krijimin e gjithësisë, në krijimin e trupave qiellorë dhe në tokë. Përmendet brezi rrethor i dymbëdhjetë yjësisë që është i mbrojtur, dhe çdo përpjekje e xhinëve për të depërtuar më thellë, goditet me yll të zjarrtë.

Tokën ua kemi bërë të përshtatshme për jetë, duke mundësuar që në të të mbijnë lloje të ndryshme të bimëve prej nga ushqeheni. Furnizimi i çdo gjallese është prej Zotit, pse çdo send është i nxitur prej Tij, e në masë të nevojshme. Erërat janë bartëse të reve, të shiut dhe të bimëve, ngase ato i nxisin retë, i tubojnë, i shpërndajnë dhe prej tyre lëshohet shiu, e te bimët bartin pluhurin e luleve prej njërës në tjetrën dhe ashtu ato formojnë frutat. Madje ligjet e caktuara të Zotit kanë bërë të mundur që një pjesë e ujit të ruhet në tokë e të përdoret sipas nevojës.

Njeriu është krijuar prej dheut të lagur që është baltë, e pasiqë balta është terur ka marrë ngjyrë të errët dhe erë. Exhinët janë të krijuar prej zjarrit dhe janë para njeriut. Melaiket ishin



**52. Kur ata hynë tek ai dhe i thanë: "Selamen - e përshëndetën, e ai *(Ibrahimi)* tha: "Ne po frikësohemi prej jush!"**

**53. Ata i thanë: "Mos u frikëso, ne po të marrim myzhde për një djalë të zgjuar!"**

**54. Ai *(Ibrahimi)* tha: "A më merrni myzhde kur më ka kapur mua pleqëria? Me çka po më përgëzoni ju?**

**55. Ata thanë: "Ne të morëm myzhde me atë që është e sigurt e ti mos u bën i pashpresë!"**

**56. Tha: "Askush nuk e humb shpresën në mëshirën e Zotit të vet, përveç atyre që janë të humbur".**

**57. Tha: "E çka është pra çështja e juaj, o të dërguar?"**

**58. Ata thanë: "Ne jemi dërguar te një popull i prishur!"**

**59. Me përjashtim të familjes së Lutit. Ata do t'i shpëtojmë që të gjithë.**

**60. Përpos gruas së tij. Ne kemi vendosur, ajo të mbetet me ata të dënuarit *(Allahu ka vendosur)*.**

**61. E kur i erdhën familjes së Lutit të dërguarit.**

**62. Ai *(Luti)* tha: "Ju jeni njerëz të panjohur *(nuk ju njoh)*!**

**63. Ata i thanë: "Jo, *(nuk kemi qëllim të keq ndaj teje)* Të kemi ardhur ty me atë *(dënim)* që ata dyshonin.**

**64. Të kemi sjellë të vërtetën, e ne jemi të drejtë *(çka të themi)*.**

**65. Ti ec me familjen tënde pasi të kalojë një pjesë e natës dhe ti rri pas tyre *(që të mos frikësohen)* dhe asnjëri prej jush të mos kthejë mbrapa *(për të shikuar)* dhe shkoni andej kah urdhëroheni.**

**66. E Ne i kumtuam atij *(Lutit)* atë çështje, se zhdukja e tyre deri në më të mbramin, do të jetë në mëngjes.**

**67. E banuesit e qytetit *(Sadum)* erdhën të gëzuar duke i lajmëruar njëri-tjetrit.**

**68. Tha *(Luti)*: Këta janë mysafirët e mi, e mos më turpëroni mua,**

**69. Edhe kinie frikë Allahun e mos më nënçmoni!"**

**70. Ata thanë: "A nuk të kemi ndaluar që të mos na përzihesh në njerëzit *(që ne i mësyjmë)*?**

---

urdhëruar t'i bëjnë sexhde Ademit mënjëherë pasiqë Zoti atë t'a përsosë në fizionomi dhe t'i japë shpirt. Lidhja gjenitive - idafeti, i shpirtit në Zotin, është për nderim e fisnikëri, vlerësim të shpirtit, e jo si pjesë e Zotit, por krijesë e posaçme e Zotit. Melaiket i bënë sexhde menjëherë, e shejtani që ishte në mesin e rreshtave të melaikeve , por jo edhe melek , bëri mendjemadhësi dhe nuk iu përul urdhërit të Zotit, andaj u përzu, u quajt iblis - i hedhur në mjerim.

Iblisi iu lut Zotit t'i japë jetë deri kur të ringjallen njerëzit, e ashtu të shpëtojë, ngase pas ringjalljes nuk ka më vdekje, por Zoti i dha të jetojë deri në prag të kijametit - katastrofës së përgjithshme, e jo deri pas saj.

Shejtani hoqi dorë prej atyre njerëzve, besimtarëve, të cilët i ka ndihmuar Zoti dhe kanë përvetësuar ndjenjën e sinqeritetit, atyre nuk mund t'u afrohet.

Ata që e pasojnë shejtanin do të jenë së bashku me te në xhehenem, e secili do të jetë në atë nivel të dënimit të cilin e ka merituar me vepra të këqija.


الجزء الرابع عشر — سورة الحجر

قَالَ هَٰٓؤُلَآءِ بَنَاتِيٓ إِن كُنتُمۡ فَٰعِلِينَ ٧١ لَعَمۡرُكَ إِنَّهُمۡ لَفِي سَكۡرَتِهِمۡ
يَعۡمَهُونَ ٧٢ فَأَخَذَتۡهُمُ ٱلصَّيۡحَةُ مُشۡرِقِينَ ٧٣ فَجَعَلۡنَا عَٰلِيَهَا
سَافِلَهَا وَأَمۡطَرۡنَا عَلَيۡهِمۡ حِجَارَةٗ مِّن سِجِّيلٍ ٧٤ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ
لَأٓيَٰتٖ لِّلۡمُتَوَسِّمِينَ ٧٥ وَإِنَّهَا لَبِسَبِيلٖ مُّقِيمٍ ٧٦ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ
لَأٓيَةٗ لِّلۡمُؤۡمِنِينَ ٧٧ وَإِن كَانَ أَصۡحَٰبُ ٱلۡأَيۡكَةِ لَظَٰلِمِينَ ٧٨
فَٱنتَقَمۡنَا مِنۡهُمۡ وَإِنَّهُمَا لَبِإِمَامٖ مُّبِينٖ ٧٩ وَلَقَدۡ كَذَّبَ أَصۡحَٰبُ
ٱلۡحِجۡرِ ٱلۡمُرۡسَلِينَ ٨٠ وَءَاتَيۡنَٰهُمۡ ءَايَٰتِنَا فَكَانُواْ عَنۡهَا مُعۡرِضِينَ
٨١ وَكَانُواْ يَنۡحِتُونَ مِنَ ٱلۡجِبَالِ بُيُوتًا ءَامِنِينَ ٨٢ فَأَخَذَتۡهُمُ
ٱلصَّيۡحَةُ مُصۡبِحِينَ ٨٣ فَمَآ أَغۡنَىٰ عَنۡهُم مَّا كَانُواْ يَكۡسِبُونَ ٨٤
وَمَا خَلَقۡنَا ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضَ وَمَا بَيۡنَهُمَآ إِلَّا بِٱلۡحَقِّۗ وَإِنَّ
ٱلسَّاعَةَ لَأٓتِيَةٞۖ فَٱصۡفَحِ ٱلصَّفۡحَ ٱلۡجَمِيلَ ٨٥ إِنَّ رَبَّكَ هُوَ
ٱلۡخَلَّٰقُ ٱلۡعَلِيمُ ٨٦ وَلَقَدۡ ءَاتَيۡنَٰكَ سَبۡعٗا مِّنَ ٱلۡمَثَانِي وَٱلۡقُرۡءَانَ
ٱلۡعَظِيمَ ٨٧ لَا تَمُدَّنَّ عَيۡنَيۡكَ إِلَىٰ مَا مَتَّعۡنَا بِهِۦٓ أَزۡوَٰجٗا مِّنۡهُمۡ
وَلَا تَحۡزَنۡ عَلَيۡهِمۡ وَٱخۡفِضۡ جَنَاحَكَ لِلۡمُؤۡمِنِينَ ٨٨ وَقُلۡ إِنِّيٓ
أَنَا ٱلنَّذِيرُ ٱلۡمُبِينُ ٨٩ كَمَآ أَنزَلۡنَا عَلَى ٱلۡمُقۡتَسِمِينَ ٩٠

٢٦٦

**71. Ai *(Luti)* tha: "Ja, këto *(gratë)* bijat e mija, nëse do të bëni *(martohuni me to)*!"**

**72. Pasha jetën tënde *(Muhammed)*, s'ka dyshim se ata *(populli i Lutit)* ishin të humbur në dehjen e tyre.**

**73. E në kohën e lindjes *(së diellit)* ata i përfshiu ushtima e tmerrshme.**

**74. Dhe duke e përmbysur anën e lartë të qytetit poshtë, Ne e përmbysëm dhe lëshuam mbi ta shi *(të dheut të pjekur në xhehenem)* si gurë.**

**75. Në atë *(ngjarje)*, vërtet ka argumente për ata që mendojnë.**

**76. Dhe se ato *(vendbanime të shkatërruara)* ende janë të dukshme pranë rrugës.**

**77. Për ata që besojnë, ka fakte në të.***

**78. Edhe populli i "Ejkës" ishin zullumqarë.**

**79. E Ne ndërmorëm kundër tyre *(i shkatërruam)*, dhe që të dyja ato *(vendi Sadum dhe Ejke)* janë në rrugë që duken.**

**80. Edhe populli i "Hixhres" i përgënjeshtroi të dërguarit.**

**81. Ne u patëm parashtruar atyre argumentet *(mrekullitë)* Tona, por ata i kundërshtonin ato.**

**82. Ata skalisnin shtëpia në kodra shkëmbore për të qenë të sigurt.**

**83. E ata në mëngjes i goditi gjëmim i tmerrshëm e shkatërrues.**

**84. Dhe nuk u ndihmoi atyre asgjë ajo që vepruan.**

**85. E Ne nuk i krijuam qiejt as tokën ndryshe vetëm me urtësi *(të madhe)*. E s'ka dyshim se momenti i fundit *(kijameti)* do të vijë, e ti *(Muhammed)* sillu me njerëzishmëri.**

**86. Vërtet, Zoti yt është krijuesi i përgjithshëm, më i dijshmi.**

**87. Ne të kemi dhënë ty shtatë *(ajete)* që përsëriten *(Fatiha përsëritet në rekate të namazit)* edhe Kur'anin e madhërueshëm.**

**88. E ty të mos shkojnë kurrsesi sytë në atë me çka Ne i pajisëm disa prej tyre, as mos u brengos për ta *(pse nuk besuan)*, kurse ndaj besimtarëve jij i përulur e i butë.**

**89. Dhe thuaj: "Unë jam qortues i hapët** *(për dënim nga Zoti për ata që kundërshtojnë)*.

**90.** *(u sjellim dënim)* **Sikurse u sollëm atyre që bënë ndarjen** *(e librave të mëparëshme)*.

* Pas përshkrimit të gjendjes së mëkatarëve e zullumqarëve në xhehenem, në këto ajete përshkruhet gjendja e fatbardhëve në xhennete plot burime e kënaqësi të tjera, e të pastruar prej veseve si: së mirës, zilisë, ironisë etj., ata jetojnë pa brenga si vëllezër të dashur mes vete. Përveç asaj se ata nuk kanë përse të mundohen e lodhen, nuk kanë as frikë se do të dalin prej aty ose do të vdesin, aty janë përjetë.

Populli i Lutit ishte një ndër popujt më të shëmtuar në sjellje. Kishin sjellje të vrazhdë e shtazarake.

Thuhet se Luti u largua vetëm me dy bijat e veta, ndërsa të gjithë të tjerët u shkatërruan. Luti u urdhërua të ecë pas bijave që ato të mos frikësohen prej ndonjë sulmi. U urdhëruan të shkojnë drejt Shamit e në vendin ku ishte Ibrahimi.

Fjala **"Mutevessimin"**, në ajetin: Në këtë ka argumente për ata që mendojnë, ka të bëjë me atë mprehtësi të mendjes me të cilën disa njerëz janë në gjendje ta kuptojnë sendin e fshehtë në bazë të shenjave fizionomike, siç thuhet në hadithin e pejgamberit: "Ruajuni mprehtësisë së besimtarit, sepse ai shikon me dritën që i dhuron Allahu!"



91. Të cilët e bënë Kur'anin të ndarë në pjesë.
92. Pasha Zotin tënd, ata të gjithë do t'i marrim në përgjegjësi.
93. Për atë se ç'vepruan.
94. Publiko haptas atë për të cilën urdhërohesh, e hiqu idhujtarëve.
95. S'ka dyshim se Ne të mjaftojmë ty kundër atyre që tallen,
96. të cilët Allahut, i kundërvejnë zot tjetër, e më vonë ata do ta kuptojnë *(prapavinë e tyre)*.
97. Ne dimë mirë se ti ngushtohesh shpirtërisht për atë që thonë ata.
98. Po ti madhëroje me falënderim Zotin tënd e bëhu prej atyre që luten *(përulen duke u falur)*.
99. Dhe adhuroje Zotin tënd deri të vijë ty e vërteta *(vdekja)*.*

## SURETU EN NAHL

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

1. Erdhi *(është afruar)* caktimi i Allahut *(kijameti)*, pra mos kërkoni ngutjen *(ardhjen para kohës)* e tij! E pastër dhe e lartë është madhëria e Tij në krahasim me atë që ata i shoqërojnë *(shokë)*.
2. Me urdhërin e Tij ia zbret engjëjt me shpallje atij që Ai dëshiron nga robtë e vet *(duke u thënë)* t'ua tërhiqni vërejtjen *(t'i njoftoni)* se nuk ka të adhuruar *(zot)* tjetër vetëm Unë, pra të më keni frikën.
3. I krijoi qiejt e tokën me urtësi precize. I lartë është Ai nga çka ata *(idhujtarët)* i shoqërojnë.
4. E krijoi njeriun nga një pikël *(uji)*, kur qe, ai *(njeriu)* kundërshtar i hapët.
5. Edhe kafshët Ai krijoi dhe në saje të këtyre ju mund të mbroheni *(nga të ftohtit)*, keni edhe dobi të tjera dhe prej tyre hani.
6. Në to *(në kafshët)* ju shihni hijeshi *(idili)* kur në mbrëmje ato i ktheni *(nga kullosa)* dhe kur në mëngjes i lëshoni *(për në kullosë)*.

* Këtu përmendet shkurtimisht rrëfimi për Shuajbin e popullin e tij. "Ejke" quhet vendi ku banoi ai popull, e ishte vend plot pemë të shpeshta, gjithashtu edhe Medjeni ishte vend i tyre.

Si vendbanim i popullit Lut, ashtu edhe i atij të Shuajbit ishin pranë rrugës ku kalonte karvani i tregtisë prej Hixhazit për në Siri. Gërmadhat e atyre vendeve të shkatërruara ishin të dukshme, andaj idhujtarëve u jepej shenjë që të fitojnë përvojë.

**"Hixhri"** ishte një luginë mes Medinës e Shamit në të cilën kishte banuar populli Themud, te i cili ishte i dërguar Pejgamberi Salih. Ata, për t'i ikur dënimit eventual për të cilin u kërcënohej Salihu, shponin kodrat dhe në to rregullonin shtëpitë e tyre, e mendonin se në to janë të sigurt,por nuk u doli ashtu u shkatërruan me një tërmet me ushtimë të madhe shkatërruese.

E tërë gjithësia dhe të gjitha ngjarjet dhe ndodhitë në të, nuk janë të rastit. Ato janë të krijuara dhe të paralajmëruara sipas një urtësie të madhe të Zotit Krijues. Që të mos përhapej e keqja në tërë botë, Zoti i dënoi disa popuj, por dënimi kryesor dhe i përjetshëm kundër fesatxhinjve do të jetë pas ringjalljes, që pa dyshim do të pasojë pas kijametit.

Muhammedit i thuhet së të është dhënë begatia më e madhe, të është shpallur kaptina Fatiha - Elhami, që sipas një hadithi është kaptina më e madhe në tërë Kur'anin e që nuk ka qenë e shpallur as në Tevratë e as në Inxhil, andaj i thuhet, ti mos u hidhëro, sillu mirë e butë, mos u merr lakmi disave nga idhujtarët që kanë pasuri e fëmijë, hapi krahët përkdhelës për besimtarët si shpendi ndaj zogjve të vet.

"**Muktesiminë**" d.m.th.: ndarës. Ndoshta është fjala për jehuditë e të krishterët, të cilët një pjesë të librit e besonin e tjetrën jo. Ndoshta ishte për qëllim ndarja e terrenit të Mekës nga ana e idhujtarëve për t'u folur atyre që vinin aty nga jashtë, se Muhammedi është i çmendur ose magjistar etj. E, qëllimi mund të jetë edhe ndarja e Kur'anit nga ana e idhujtarëve në: poezi, magji, fall dhe kategori të tjera me qëllim rezistence kundër tij.

Pejgamberi ua mësonte Kur'anin njerëzve, duke i thirrur në fenë islame fshehtas derisa iu shpall ajeti 94; i kësaj kaptine, pastaj filloi t'u bëjë njerëzve thirrje haptas që të përqafojnë fenë islame me të gjitha rregullat e saj.

Më të dalluarit idhujtarë, të cilët e përqeshnin Kur'anin dhe Muhammedin ishin nja pesë: Velid bin Mugire, Ass bin Vail, Esved bin Abdi Jeguth, Harith bin Talatil dhe Ebu Zum'a. Allahu ia hoqi qafe të gjithë këta.

Ajeti i fundit urdhëron adhurimin ndaj Zotit sa të jetë njeriu gjallë, pra nuk ka njeri që mund të lirohet prej obligimit me ibadet derisa nuk është liruar as Pejgamberi. Thashethemet se kur arrinë njeriu ta kuptojë mirë të vërtetën, lirohet prej obligimeve fetare, janë shpifje dhe mashtrim, andaj nuk duhet vërë veshin atyre.

*Me ndihmën e Allahut, përfundoi përkthimi dhe komentimi i kaptinës "El Hixhru". Lavdëruar qoftë Allahu i Madhëruar!*

---

# SURETU EN NAHL
## KAPTINA 16

*E zbritur në Mekë, pas sures Kehf, ajete: 128*

*Derisa edhe kjo kaptinë është zbritur në Meke, në vendin ku besimi i kotë ishte në kulm, edhe tematika e saj, në përgjithësi ka të bëjë me besimin, respektivisht me Zotin një, dhe me shpalljen.*

*Me qëllim që t'i ndihmojë njerëzit ta gjejnë rrugën e drejtë, Zoti xh. sh. sjelli në këtë kaptinë shumë shembuj nga krijesat e Tij siç janë: qiejtë, toka, detet, bjeshkët, luginat, ujërat, bimët, trupat qiellorë në hapësirë, shtazët etj., në bazë të të cilave njeriu që do t'i vështrojë me vëmendje, do të arrijë të konkludojë për Krijuesin e përsosur të tyre.*

*Përmendet çështja e shpalljes, mohimi i saj dhe tallja me të nga ana e idhujtarëve, mandej tallja me mundësinë e krijimit dhe të ringjalljes pas vdekjes, e përgjegjësisë për vepra etj.*

*Përshkruhet gjendja në momentin e vdekjes së atyre që mohuan, të cilët kur u zbulohet e vërteta i dorëzohen Zotit, por atëherë është vonë. Mandej e atyre që besuan dhe bënë vepra të mira se si melaiket u marrin myzhde në çastin e vdekjes me xhennet dhe ua urojnë.*

*Në mënyrë të shkurtër përshkruhet edhe koha e injorancës, se si i urrenin vajzat e lindura, e disa prej tyre i varrosnin të gjalla.*

*Përshkruhet përsosmëria e krijesave të Zotit, në mesin e të cilave përshkruhen edhe qumështi i përfituar prej kafshëve, ushqimet e përfituara prej pemëve, mjalti i përfituar prej bletës.*

*U bëhet një krahasim idhujve të gdhendur nga vetë dora e njeriut, e pastaj të adhuruar prej tyre me shpresë se ata do t'u sjellin ndonjë të mirë në këtë ose në jetën tjetër, me njeriun që është rob, është vegël në duart e tjetrit, ose me njeriun që është shurdhmemec, që nuk është i zoti as për vete. Të tillë janë idhujt, e megjithatë, ata, jobesimtarët ia bëjnë shokë Allahut.*

*I jepet shumë rëndësi besës së dhënë dhe betimeve, të cilat duhet ruajtur dhe zbatuar në mënyrë të sinqertë.*

*Përmendet edhe pasoja e përbuzjes së të mirave të Zotit në këtë jetë e edhe në jetën tjetër.*

*Kaptina përfundon me udhëzime për mënyrën e thirrjes në fé, e Pejgamberi këshillohet të jetë i durueshëm, se Zoti gjithnjë është në ndihmë të atyre që bëjnë durim.*

*Quhet: **"En Nahlu"** - bleta, ngase në këtë insekt të vogël shihet mrekullia e mjeshtërisë së Krijuesit, i cili duke i dhuruar asaj instinkt të fortë, ajo bën çudira.*



**7. Ato bartin barën tuaj** *(të rëndë)* **në ndonjë vend** *(të largët)* **që ju do të arrinit atje me shumë vështirësi** *(me gjysmë shpirti)*. **Vërtet, Zoti juaj është shumë Bamirës dhe shumë Mëshirues.**

**8. Edhe kuajt** *(i krijoi)*, **edhe mushkat edhe gomarët, për t'ju hipur atyre dhe si stoli, e ai krijon** *(për hipje)* **çka ju** *(tash)* **nuk dini.**

**9. Udhëzimi për në rrugë të drejtë i takon Allahut e ka edhe rrugë që është e shtrembër. Po sikur të kishte dëshiruar Ai, do t'u kishte udhëzuar që të gjithëve.***

**10. Ai është që për ju lëshoi nga** *(lart)* **qielli ujë, që prej tij të keni për të pirë dhe prej tij të keni bimë që në to do t'i kullotni** *(bagëtinë)*.

**11. Me atë** *(shiun)* **mbijnë, për të mirën tuaj, të lashtat, ullinjtë, hurmat, rushnajat dhe nga të gjitha frutat** *(e pemëve)*. **Në këto** *(të mira)* **ka argumente për një popull që vështron.**

**12. Dhe për ju nënshtroi natën e ditën dhe diellin e hënën. Edhe yjet janë të nënshtruar me urdhërin e Tij. Vërtet, në këto ka argumente për një popull që mendon.**

**13. Edhe për atë që ju krijoi në tokë lloje të ndryshme** *(bagëti, bimë, pemë, minerale etj.)*: **ka fakte për një popull që di të merrë përvojë.**

**14. Pastaj, Ai është që nënshtroi detin, që prej tij të hani mish të freskët, e prej tij të nxirrni stoli që i bani** *(i vishni)*, **e i sheh anijet si çajnë** *(lundrojnë)* **në të** *(me ushtimë e çajnë ujin në det)*. **Ua nënshtroi që të shfrytëzoni nga begatitë e Tij dhe ashtu të falënderoni** *(Zotin)*.

---

* Jobesimtarët i thoshin njëri-tjetrit: Muhammedi po mendon se kijameti është afër, andaj largohuni prej disa punëve, e të shohim se çka po ngjet. Kur kaluan shumë ditë, i thanë: Ne s'po shohim gjë, ku është pra, le të vijë tash kijameti! Si shkak i zbritjes së këtij ajeti ishte ajo bisedë e jobesimtarëve. Allahu ju thotë: Erdhi, pse ajo që është caktuar prej Zotit, është e domosdoshme të ngjajë, pra është aq e padyshimtë sikurse të kishte ardhur edhe të ishte parë me sy. Kur i shpallët ky ajet, Pejgamberi thotë: **"Unë u dërgova afër me kijametin si këta dy"**, dhe i barazoi dy gishta *(sahihajn)*. Allahu i dërgon shpalljen atij që do, e për t'u thënë njerëzve mos u ngutni ta kërkoni kijametin para kohe, ai do t'ju vijë, por ju ruanu e mos bëni punë të këqija. Ai Zot që krijoi qiej e tokë aq të përsosura, është i plotfuqishëm, e s'ka nevojë për zota të tjerë që ia mendojnë. Është çudi e madhe pse njeriu nuk mendon për zanafillën e vet nga ajo pikëz e ujit të dobët, po i rritet mendja dhe kundërshton atë Zot që vetëm Ai ka ditur dhe ka mundur ta krijojë.

I krijoi kafshët për të mirën e njeriut, pse prej tyre vishet, ushqehet e edhe ndien kënaqësi shpirtërore kur i sheh ato në tufa e të ngopura kur kthehen në mbrëmje, si dhe kur i qet për kullosë në mëngjes. Madje ato i shërbejnë njeriut edhe për bartjen e sendeve të rënda. I krijoi edhe kafshët e tjera për t'u hipur e edhe për dëfrime e kënaqësi të tjera.

Krijon edhe çka ju nuk dini, u thotë Kur'ani atyre të asaj kohe, pra pati për qëllim t'i japë shenjë mendjes se, mjetet për hipje do të jenë edhe të tjera, sikur që po i shohim tash mjetet transportuese dhe, të mos thotë ndokush: të parët e mi u shërbyen me kuaj, me gomarë etj., e edhe unë do të shërbehem me ta, e jo me mjetet e shpikura, sepse një qëndrim i tillë është kundër Kur'anit.

Rrugën që e caktoi Zoti, ajo të çon te Ai, kurse të tjerat të humbin.



**15. Dhe Ai vuri kodra** *(të forta)* **në tokë, ashtu që ajo të mos lëkundet me ju,** *(bëri)* **edhe lumenj e rrugë që të mund të orientoheni.**

**16. Vuri edhe shenja të tjera** *(për orientim ditën)*, **ndërsa** *(natën)* **ata orientohen me anën e yjeve.**

**17. Atëherë pra, a është Ai që krijon njësoj, sikurse ai që nuk krijon? A nuk po mendoni?**

**18. Po edhe nëse përpiqeni t'i numëroni dhuntitë** *(të mirat)* **e Allahut, nuk do të mund të arrini t'i përcaktoni ato. Me siguri Allahu shumë fal dhe shumë mëshiron.**

**19. Allahu e di atë që ju e fshihni dhe atë që e publikoni.**

**20. Ata** *(idhujt)* **që i adhurojnë** *(idhujtarët)* **pos Allahut, ata nuk krijojnë asnjë send, po vetë ata janë të krijuar.**

**21. Janë të vdekur e jo të gjallë, dhe ata nuk e dinë se kur do të ringjallen** *(adhuruesit e tyre)*:*

**22. Zoti juaj** *(që meriton adhurim)* **është një Zot, E ata që nuk e besojnë botën tjetër, zemrat e tyre janë mohuese** *(të njësisë së Zotit)* **dhe ata janë kryelartë.**

**23. Është e vërtetë se Allahu e di atë që e fshehin dhe atë që e shfaqin haptazi dhe se Ai nuk i do arrogantët.**

**24. Kur atyre u thuhet** *(mohuesëve)*: **Ç'është ajo që shpalli Zoti juaj?", ata thonë: "Mite të popujve të hershëm!"**

**25.** *(e thonë atë shpifje)* **Sa për t'i bartur në ditën e gjykimit mëkatet e veta të plota dhe një pjesë të mëkateve të atyre që, pa farë arsye i mashtruan dhe i humbën. Sa e keqe është ajo me çka ngarkohen.**

**26. Edhe ata që ishin para tyre vënë intriga. Po Allahu rrënoi në themel ndërtimet e tyre** *(intrigat)* **dhe kulmi u shemb mbi ta, dhe ashtu u erdhi dënimi kah nuk e kujtuan.**

---

* Megjithatë, që çështjet e fenomeneve natyrore siç është shiu etj., i takojnë një studimi të posaçëm, Kur'ani na mëson se shiu që bie prej së larti, përveç që shuan etjen e gjallesave, mundëson edhe mbirjen e bimëve që janë kusht për jetën e njeriut sikurse janë të lashtat. Ndërkaq, frutat e tjerë janë edhe ushqyes edhe freskues.

Në ajetet e sipërshënuara, të cilat flasin për të mirat që i krijoi Zoti xh. sh. njerëzit porositen: të mendojnë thellë **(jetefekkerun)**, të kuptojnë **(jakilun)**, të rikujtojnë **(jetedhekkerun)**. Pa një të menduar të thellë nuk mund të kuptohen proceset e fenomeneve natyrore, e pas tij, ato bëhen të kuptueshme, bëhen pronë e mendjes, por duhet rikujtuar gjithnjë, në mënyrë që të jenë të freskëta në kujtesën e njeriut, e ai të mos harrojë shprehjen e falënderimit.

Përsa i përket vendosjes së kodrave nëpër pjesë të ndryshme të tokës, është detyrë e gjeologjisë ta shpjegojë, por sipas Kur'anit kuptohet se ato nuk ishin prej fillimit të ekzistimit të tokës dhe se, ato mbajnë drejtë ekuilibrin e tokës.

Në ajetet e fundit, u hidhet një vështrim besimeve të kota, të cilët për njeriun e pajisur me mendje e të menduar, nuk do të duhej të gëzonin kurrfarë respekti, e nëse po, atëherë njeriu i tillë bie në një nivel shumë të ulët.



**27. Mandej, në ditën e gjykimit Ai i turpëron ata. dhe thotë: "Ku janë ata që m'i bënit shokë Mua dhe për hir të tyre grindeshit?" E ata që ishin të zotët e dijës, do të thonë: "Vërtet, sot turpësia dhe e keqja i përfshiu jobesimtarët".**

**28. Të cilët, duke qenë mizorë të së vetvetes së tyre, engjëjt ua marrin shpirtin, e ata shprehin dorëzimin** *(në momentin e vdekjes, duke thënë)*: **"Ne nuk ishim që bëmë ndonjë të keqe!"** *(u jipet përgjigja)*. **Po Allahu e di shumë mirë atë që e punuat ju.**

**29. Andaj, hyni në dyert e xhehenemit, aty do të jeni përjetë: sa vend i keq është ai i kryelartëve!"***

**30. Atyre që patën frikë nga** *(dënimi)* **Allahu, u thuhet: "Ç'është ajo që shpalli Zoti juaj?" Ata thoshin: "Shpalli çdo të mirë!" Ata që bënë vepra të mira, edhe në këtë jetë kanë shpërblim të mirë, por shpërblimi i tyre në botën tjetër është shumë më i mirë, e sa vend i mirë është ai i të devotshëmve.**

**31. Është Xhenneti i Adn-it, ku do të hyjnë, nën të rrjedhin lumenj, aty kanë çka të dëshirojnë, ashtu i shpërblen Allahu të ruajturit.**

**32. Të cilëvet duke qenë të pastër, engjëjt ua marrin shpirtin, duke u thënë: "Selamun alejkum" - gjetët shpëtimin, hyni në xhennet, për hir të asaj që vepruat.**

**33. A mos presin ata** *(idhujtarët)* **diçka tjetër përveç t'u vijnë engjëjt** *(e t'ua marrin shpirtin)* **ose t'u vijë urdhëri** *(dënimi)* **i Zotit tënd. Ashtu punonin ata që ishin para tyre, pra Allahu nuk u bëri padrejtësi atyre, por ata ishin që vetvetes i bënë padrejtë.**

**34. Andaj, ata i goditi dënimi i të këqijave që i bënë dhe i kaploi** *(i përfshiu ajo e keqe)* **ajo me të cilën ata talleshin.**

---

* Të gjitha lutjet, të gjitha adhurimet dhe të gjitha flijimet, të cilat i shprehen dikujt në emër të ndonjë madhërie e shenjtërie, pos Allahut, ato shkojnë huq, por ata që nuk besojnë botën tjetër, e mbajnë vetën lart, nuk duan të pranojnë Zotin para të cilit do të përgjigjen. Mendjelartit nuk duan ta pranojnë Kur'anin shpallje që i erdhi Muhammedit, por e quajnë mit, tregime të kahershme dhe me këtë, ata e ngarkojnë veten përveç me mëkatet e veta, edhe me mëkatet e atyre që i mashtruan, pse mashtruesit ishin pari.

Rrënimi i ndërtimeve në themel, është për qëllim rrënimi i intrigave të jobesimtarëve, të cilët u përpoqën ta shuajnë dritën e shpalljes së Zotit, Ata pësuan disfatë në këtë botë, por disfata më e madhe do të jetë në ditën e gjykimit, kur të nënçmuar i fut Zoti në xhehenem dhe i thërret t'i sjellin ata zota që i adhuronin e le t'ju ndihmojnë. Ata qysh në çastin e vdekjes e shohin gabimin e tyre dhe dorëzohen, por është vonë, e vendi i mendjelartëve është xhehenemi.



**35. Ata që i bënin shok Zotit** *(idhujtarët)* **thanë: "Sikur të kishte dashur Allahu, as ne, e as prindërit tanë nuk do të adhuronim asnjë send pos Tij, dhe nuk do të ndalonim** *(nuk do të konsideronim të ndaluar)* **asnjë send pos** *(ndalesave të)* **Tij. Kështu** *(këso gënjeshtrash)* **bënin edhe ata që ishin para tyre. Po a mos kanë të dërguarit obligim tjetër, përveç që t'i njoftojnë qartazi?**

**36. Ne dërguam në çdo popull të dërguar që t'u thonë: "Adhuroni vetëm Allahun e largonu djajve** *(adhurimit të tyre)*!" **Por, pati nga ata që Allahu e udhëzoi dhe pati nga ata që ishte i gjykuar me humbje, pra udhëtoni nëpër botë dhe shihni se si ishte fundi i gënjeshtarëve?**

**37. Nëse ti** *(Muhammed)* **përpiqesh për t'i vënë në rrugën e drejtë ata** *(dije se)*, **Allahu nuk e udhëzon atë që e ka humbur, dhe për ata nuk ka ndihmëtar.**

**38. Ata u betuan në Allahun, me betimin e tyre të fortë se "Allahu nuk e ringjall atë që vdes!" Po,** *(i ringjall)* **ai është premtim i Tij i prerë, por shumica e njerëzve nuk dinë.**

**39. I ringjall për t'ua sqaruar atyre atë për çka përçaheshin dhe, për t'ua bërë me dije atyre që nuk besuan se me të vërtetë ishin gënjeshtarë.**

**40. Ne kur dëshirojmë një send, vetëm i themi atij: "Bëhu!", ai menjëherë bëhet***

**41. Ata që migruan për hir të Allahut, e pasi që u torturuan, atyre gjithsesi do t'u mundësojmë vendbanim të mirë edhe në këtë botë, po shpërblimi i botës tjetër është edhe më i madh, sikur njerëzit të dinin** *(për atë shpërblim)*.

**42. Janë ata që bënë durim edhe vetëm Zotit të tyre iu mbështetën.**

---

* Pas përshkrimit të gjendjes së atyre që i mohonin argumentet e Zotit, në këto ajete përshkruhet gjendja e atyre që pranuan shpalljen, se si melaiket u marrin shpirtin, duke u garantuar shpëtim, hyrjen në xhennet, ngase sa ishin në këtë jetë bënë vepra të mira.

Ndëshkimet që i goditën ata që nuk respektuan udhëzimet e Zotit, ishin meritë e tyre, e jo dhunë prej Zotit. E thënia e tyre se sikur të dëshironte Zoti, ata nuk do të adhuronin idhujt, e as do të ndalonin ngrënien e disa kafshëve sikurse patën ndaluar, është thënie e pavend, pse për të mos adhuruar tjetër dhe për të mos marrë nëpër këmbë dispozitat e Zotit, Ai i dërgoi pejgamberët, të cilët u kumtuan njerëzve se çka pranon dhe çka pelqën Zoti e çka jo, e njëkohësisht njerëzve u mundësoi që ata vetë të zgjedhin. Atëherë, pas dërgimit të pejgamberëve dhe pas udhëzimeve të shpallura, përgjegjësia u mbetet vetë njerëzve. Pejgamberit i thuhet se, edhe pas përpjekjeve tua për t'i vënë njerëzit në rrugë të drejtë, disa prej tyre do të mbesin jashtë saj; këtë e ka ditur dhe e di Zoti, andaj të mos brengoset aq shumë.

Ringjallja nuk është punë e rëndë për Zotin, pse atë që e dëshiron Ai, ajo bëhet menjëherë, edhe pa i thënë: bëhu! Në Kur'an thuhet se i thotë bëhu!, me qëllim që ne ta kuptojmë më lehtë.



**43. Ne as para teje nuk dërguam tjetër, përveç burra, të cilëve u dhamë shpallje. Ju** *(idhujtarë)* **pyetni pra dijetarët** *(e Tevratit e të Inxhilit)* **nëse ju nuk dini.**

**44.** *(i patëm dërguar)* **Me argumente e me libra të shenjtë. Ty ta zbritëm Kur'anin që t'u shpjegosh njerëzve atë që u është shpallur atyre, me shpresë se do ta studiojnë** *(Kur'anin).*

**45. A mos janë të sigurt ata që përgatitën kurthe, se Allahu nuk do t'i trandë ata me tokën, ose nuk do t'u vijë atyre dënimi kah nuk e mendojnë?**

**46. Ose t'i rëmbejë ata duke qenë në udhëtimet e tyre** *(për jetë e tregti)*, **e ata nuk mund t'i shpëtojnë asaj.**

**47. Ose do t'i kapë ata duke qenë në panik nga frika. Po, s'ka dyshim se Zoti juaj është i butë, i mëshirshëm** *(andaj nuk ua ngut dënimin).*

**48. A nuk po shohin ata** *(keqbërësit)* **se çdo send që e krijoi Allahu, e sjell hijen e vet djathtas dhe majtas duke iu përulur Allahut** *(duke i bërë sexhde)* **dhe duke qenë respektues e përulës** *(e si e mbajnë veten lart disa njerëz).*

**49. Vetëm Allahut i bën sexhde çdo gjallesë që është në qiej e që është në tokë, e edhe engjëjt, ata nuk bëjnë kryelartësi.**

**50. I frikësohen Zotit të tyre që është mbi ta dhe i përmbahen në përpikëri asaj me çka urdhërohen.***

**51. E, Allahu tha: "Mos adhuroni dy të adhuruar, sepse Ai është vetëm një Zot, pra vetëm Mua më keni dronë".**

**52. Vetëm e Tij është çka ka në qiej e në tokë, dhe vetëm Atij i takon vazhdimisht adhurimi. A mos i keni frikë dikujt tjetër pos Allahut?**

**53. Dhe çdo të mirë që e keni, ajo është prej Allahut, madje edhe kur ju godet e keqja, ju vetëm te Ai e ngritni zërin** *(me lutje).*

**54. Pastaj, kur Ai e largon prej jush dënimin, qe, një grup prej jush i përshkruajnë shok Zotit të tyre.**

---

* Ai grup i vogël i myslimanëve në Mekë, u torturua dhe u mundua sa që dy herë u detyruan të ikin e të shkojnë disa prej tyre në Habesh **(Abisini-Etiopi)**, por madhëria e Zotit u mundësoi më vonë vendosje të mirë e të sigurt në Medinë. Prandaj, mundimet e tyre i shpërbleu edhe në dynja, vetëm se shpërblimet në jetën tjetër do të jenë shumë më të mira dhe të përjetshme. Sabri dhe mbështetja në Zotin, gjithnjë përfundon me suskes.

Për çështjet që nuk i njeh, njeriu duhet pyetur ata që i dinë ato, duhet pyetur dijetarët se çka ka thënë Zoti ose Pejgamberi përkitazi me ndonjë çështje, sepse burimi i çështjeve fetare është prej Zotit dhe prej Pejgamberit, e nuk duhet bazuar as mbështetur në atë se çka thotë nga vetvetja dijetari. Mbështetja në thëniet ose në qëndrimet e kujtdo qoftë, përveç Zotit e Pejgamberit, është taklidë-imitim, e imitimi nuk është i lejuar. Imitimi i verbër i thënieve e sjelljeve të ndonjë personi kushdo qoftë, e pa u bazuar në argumente, është shkak i besimeve të kota, është devijim i principeve fetare dhe është degjenerim i një maseje të mashtruar. Kur thotë Zoti se edhe para teje, para Muhammedit, kemi dërguar njerëz, u thotë jobesimtarëve, urdhëroni dhe pyetni për këtë ata që e dinë Tevratin ose Inxhilin, pra urdhëroni e shikoni se çka ka thënë Zoti në to.



**55.** *(I bëjnë shok)* **Dhe ashtu ata përbuzin atë që Ne u dhamë atyre, pra shfrytëzoni** *(për një kohë)* **se më vonë do të kuptoni** *(rrjedhimin)*.

**56. E nga ajo që Ne i furnizuam, ata u ndajnë një pjesë atyre** *(zotave)* **që nuk kuptojnë asgjë. Pasha Allahun, patjetër do të merreni në përgjegjësi për atë që trillonit.**

**57. Ata i përshkruajnë Allahut vajzat. I pastër është Ai nga ajo!, ndërsa vetes së tyre** *(i përshkruajnë)* **çka ua ka ënda** *(djemtë)*.

**58. Kur ndonjëri prej tyre lajmërohet me** *(lindjen)* **vajzë, fytyra e tij i prishet dhe bëhet plot mllef.**

**59. Fshihet prej njerëzve, për shkak të asaj të keqeje me të cilën u lajmërua** *(e konsideron bela, e jo dhuratë prej Zotit)*. **Mandej,** *(mendon)* **a do ta mbajë atë, ashtu i përulur, apo do ta mbulojë atë** *(të gjallë)* **në dhé. Sa i keq është ai gjykim i tyre.**

**60. Shembulli i keq u takon atyre që nuk besojnë botën tjetër, ndërsa Allahut i takon shembulli më i lartë. Ai është fuqiploti, i urti.**

**61. Sikur Allahu t'i dënonte njerëzit** *(zullumqarë)* **për shkak të mizorisë së tyre, nuk do të linte mbi të** *(tokë)* **asnjë gjallesë, por Ai i lë ata për më vonë deri në afatin e caktuar, e kur të vijë afati i tyre, për asnjë moment nuk mund ta vonojnë as ta ngutin.**

**62. E ato** *(vajzat)* **që i urrejnë për vete, ia mveshin Allahut, gjuhët e tyre shpifin rrenën se, atyre do t'u takojnë më e mira** *(xhenneti)*, **s'ka dyshim, i tyre është zjarri, dhe se ata janë të parët në të.**

**63. Pasha Allahun, Ne dërguam edhe para teje të dërguar ndër popuj, po veprat e tyre** *(të këqija)* **ua hijeshoi djalli, se ai është mik i tyre, e ata kanë një dënim të idhët.**

**64. Ne nuk të shpallëm ty për tjetër Kur'anin, vetëm që t'u sqarosh atyre atë për çka u përçanë, e** *(ta zbritëm)* **që të jetë udhëzim e mëshirë për njerëzit që besojnë***

---

Zoti është mëshirues, nuk i kap me dënim menjëherë kundërshtarët, u jep afat të përmirësohen, e nëse nuk duan, Ai i ka në dorë, i dënon kur të dojë.

* Zoti është një, edhe adhurimi duhet drejtuar vetëm Atij, pse s'ka fé tjetër vetëm atë që Ai e shpalli, pse s'ka sundues të qiejve e të tokës përpos Tij, pra atë duhet respektuar, e jo tjetër.

Të gjitha të mirat që i posedoni, i keni prej Zotit, këtë e dëshmoni edhe ju, pse kur keni ndonjë telashe, i drejtoheni Atij dhe me britmë të madhe kërkoni ndihmën e Tij. Mirëpo, posa çliroheni disa prej jush bëhen përbuzës ndaj të mirave të Zotit ngase i përshkruajnë shok. Madje atyre, idhujve që nuk dinë asgjë, sepse janë trupa të ngurtë, u ofrojnë flijime, e për këtë pa tjetër do të përgjigjen.

Në kohën e xhahilijjetit arabët i urrenin vajzat që u lindnin, e ndienin veten fatzi kur i lindte vajzë dhe hamendeshin: ta linin të gjallë ose ta varrosnin për së gjalli, e megjithatë për melaiket thoshin se janë vajzat e Zotit. Allahu është i pa të meta, Ai nuk ndien nevojë për fëmijë, të metat janë të atyre që shpifin gënjeshtra.



سُورَةُ النَّحْلِ — الجُزْءُ الرَّابِعَ عَشَرَ

وَٱللَّهُ أَنزَلَ مِنَ ٱلسَّمَآءِ مَآءً فَأَحْيَا بِهِ ٱلْأَرْضَ بَعْدَ مَوْتِهَآ ۚ إِنَّ فِى ذَٰلِكَ
لَءَايَةً لِّقَوْمٍ يَسْمَعُونَ ٦٥ وَإِنَّ لَكُمْ فِى ٱلْأَنْعَٰمِ لَعِبْرَةً ۖ نُّسْقِيكُم مِّمَّا
فِى بُطُونِهِۦ مِنۢ بَيْنِ فَرْثٍ وَدَمٍ لَّبَنًا خَالِصًا سَآئِغًا لِّلشَّٰرِبِينَ ٦٦
وَمِن ثَمَرَٰتِ ٱلنَّخِيلِ وَٱلْأَعْنَٰبِ تَتَّخِذُونَ مِنْهُ سَكَرًا وَرِزْقًا
حَسَنًا ۗ إِنَّ فِى ذَٰلِكَ لَءَايَةً لِّقَوْمٍ يَعْقِلُونَ ٦٧ وَأَوْحَىٰ رَبُّكَ إِلَى ٱلنَّحْلِ
أَنِ ٱتَّخِذِى مِنَ ٱلْجِبَالِ بُيُوتًا وَمِنَ ٱلشَّجَرِ وَمِمَّا يَعْرِشُونَ ٦٨ ثُمَّ كُلِى
مِن كُلِّ ٱلثَّمَرَٰتِ فَٱسْلُكِى سُبُلَ رَبِّكِ ذُلُلًا ۚ يَخْرُجُ مِنۢ بُطُونِهَا
شَرَابٌ مُّخْتَلِفٌ أَلْوَٰنُهُۥ فِيهِ شِفَآءٌ لِّلنَّاسِ ۗ إِنَّ فِى ذَٰلِكَ لَءَايَةً لِّقَوْمٍ
يَتَفَكَّرُونَ ٦٩ وَٱللَّهُ خَلَقَكُمْ ثُمَّ يَتَوَفَّىٰكُمْ ۚ وَمِنكُم مَّن يُرَدُّ إِلَىٰٓ أَرْذَلِ
ٱلْعُمُرِ لِكَىْ لَا يَعْلَمَ بَعْدَ عِلْمٍ شَيْـًٔا ۚ إِنَّ ٱللَّهَ عَلِيمٌ قَدِيرٌ ٧٠ وَٱللَّهُ
فَضَّلَ بَعْضَكُمْ عَلَىٰ بَعْضٍ فِى ٱلرِّزْقِ ۚ فَمَا ٱلَّذِينَ فُضِّلُوا۟ بِرَآدِّى
رِزْقِهِمْ عَلَىٰ مَا مَلَكَتْ أَيْمَٰنُهُمْ فَهُمْ فِيهِ سَوَآءٌ ۚ أَفَبِنِعْمَةِ
ٱللَّهِ يَجْحَدُونَ ٧١ وَٱللَّهُ جَعَلَ لَكُم مِّنْ أَنفُسِكُمْ أَزْوَٰجًا
وَجَعَلَ لَكُم مِّنْ أَزْوَٰجِكُم بَنِينَ وَحَفَدَةً وَرَزَقَكُم مِّنَ
ٱلطَّيِّبَٰتِ ۚ أَفَبِٱلْبَٰطِلِ يُؤْمِنُونَ وَبِنِعْمَتِ ٱللَّهِ هُمْ يَكْفُرُونَ ٧٢

٢٧٤

**65. Allahu lëshoi prej qiellit ujë *(shi)* dhe me të ngjalli tokën pas vdekjes së saj. Në këtë është një argument i fortë për ata që me vëmendje dëgjojnë *(e kuptojnë)*.**

**66. Ju edhe në kafshët keni mësim *(përvojë)*. Ne nga një pjesë e asaj që e kanë në barqet e tyre mes ushqimit të tyre dhe gjakut, ju japim të pini qumësht të pastër, të shijshëm *(të lehtë)* për ata që e pinë.**

**67. Edhe nga frutat e hurmës dhe të rrushit nxirrni prej tyre pije *(lëngje)* dhe ushqim të mirë. S'ka dyshim se edhe në këtë ka fakte *(mbi fuqinë e Zotit)* për njerëzit që kanë të menduar.**

**68. Zoti yt i dha instinkt bletës: "Ndërto shtëpi nëpër kodra *(male)*, nëpër drunj *(pemë)* dhe nëpër kulmet që ata *(njerëzit)* i ndërtojnë.**

**69. Pastaj ha nga të gjitha *(llojet)* frutat dhe futu nëpër rrugët e nënshtruara *(e të mësuara)* prej Zotit tënd. Nga barqet e tyre *(të bletëve)* del lëng, ngjyra e të cilit është e ndryshme dhe në të cilin ka shërim *(bar-ilaç)* për njerëz. Edhe në këtë ka arsye për atë popull që mendon thellë.**

**70. Allahu ju krijoi, pastaj Ai ua merr shpirtin. E ka prej jush që shtyhet deri në jetën më të vjetër, ashtu që të mos dijë asgjë nga çka ka ditur. Allahu është më i dijshmi, më i fuqishmi.**

**71. Allahu favorizoi disa prej jush mbi disa të tjerë në furnizim. Atyre që u është dhënë përparësia *(në furnizim)*, nuk janë furnizues të atyre që posedojnë *(robërve)*, ata *(të gjithë)* në të janë të barabartë *(furnizues kryesor është Allahu)*. A mos duan të mohojnë dhuntinë e Allahut?**

**72. Allahu krijoi për ju bashkëshorte nga vetë lloji juaj, e prej bashkëshorteve tuaja - fëmijë e nipa dhe ju furnizoi me *(ushqime)* të mira. A besojnë ata të pavërtetën, e të mirat e Allahut i mohojnë?**

---

Lavdëruar qoftë Zoti që nuk ndërmerr menjëherë masa ndëshkuese kundër zullumqarëve, përndryshe nuk do të mbetej kush i gjallë mbi tokë, por derisa Ai është fuqiplotë i pavarur, atë masë ndëshkuese e merr kur të dojë, andaj ka caktuar afatin prej të cilit nuk mund të iket.

Punët e këqija ua ka paraqitur si të mira shejtani edhe popujve të tjerë, e Zoti e dërgoi Muhammedin që t'u sqarojë njerëzve çështjet për të cilat ziheshin mes vete dhe t'i kënaq e t'i mëshirojë ata që ndjekin rrugën e drejtë.



**73. Dhe pos Allahut adhurojnë çka nuk janë në gjendje t'u sjellin asnjë furnizim as nga qiejt as nga toka dhe as që kanë mundësi?**

**74. Pra, mos i përshkruani Allahut shembuj! Allahu i di të gjitha, e ju nuk dini.***

**75. Allahu sjell shembull: një rob që është pronë e tjetrit e që nuk ka në dorë asgjë, dhe atë, të cilin ne e kemi furnizuar me një furnizim të mirë, e ai jep nga ai *(furnizim)* fshehtas e haptas. A janë pra ata të dy të barabartë? Falënderuar qoftë Allahu, por shumica e tyre nuk dinë.**

**76. Allahu sjell shembull: dy njerëz, njëri prej atyre dyve është memec që nuk ka aftësi për asgjë *(as për vete as për të tjerët)* dhe vetë ai është barrë për kujdestarin e tij, pse kudo që ta orientojë ai nuk sjell ndonjë dobi. A është ai i barabartë me atë që udhëzon për drejtësi e edhe vetë është në rrugën e drejtë?**

**77. Vetëm Allahut i takon *(ta dijë)* fshehtësia e qiejve dhe e tokës! Çështja e katastrofës *(e kijametit)* është *(në shpejtësi)* vetëm sa hedh një shikim, ose ajo është edhe më afër. Allahu është i gjithfuqishëm për çdo send.**

**78. Allahu ju nxori nga barqet e nënave tuaja *(si foshnje)* që nuk dinit asgjë. Ju pajisi me *(shqisa për)* të dëgjuar, me të parë dhe me zemër, ashtu që të jeni falënderues.**

**79. A nuk i shohin ata shpendët fluturues në ajrin e qiellit, të cilët nuk i mban kush, përveç Allahut. Edhe në këto ka fakte për njerëzit që besojnë.**

---

* Fuqia e pakufishme e Zotit, e cila do t'i ringjallë njerëzit pas kijametit, mund të vërtetohet edhe përmes shembujve praktikë, siç është ngjallja e bimëve në tokë pas shiut. Madje, edhe në përsosmërinë e krijimit të organeve të kafshëve, siç është rasti me qumështin, i cili formohet mes ushqimit të tretur në lukth dhe të gjakut, por ekziston një cipë e hollë mes tyre sa që nuk lejon depërtimin e ngjyrës, as të shijes, e as të erës prej njeres në tjetrën. Kështu ka mundur ta krijojë vetëm urtësia e pakufishme e Zotit.

Përmenden edhe llojet e pijeve e ushqimeve që përfitohen prej hurmave dhe prej rrushit. Pijet vetëm përmenden, e për llojet e tjera të lëngjeve që mund të përfitohen prej tyre, thuhet se janë ushqim i mirë - "**rizkan hasenen**". Edhe pse lëngu që e bën të dehur njeriun ende ishte i lejuar, në fund të ajetit thuhet se këto janë mësime për njerëzit që kanë mend, pra ata që janë të zotët e mendjes nuk duhej ta përdornin. Dhe, derisa mendja është më e vlefshmja te njeriu, për hir të ruajtjes së saj nga dehja, Zoti e bëri haram.

Për mjeshtërinë e përsosur të Zotit fuqiplotë, na shërben edhe një insekt i vogël i dobët, bleta, e cila e pajisur me një instinkt të çuditshëm, di të ndërtojë shtëpitë gjashtëkëndshe, të mbledhë nektarin e lloj-lloj lulesh e bimësh, e ta shndërojë në mjaltë, e cila jo vetëm që është ushqyese, por është edhe shëruese.



**80. Allahu ju bëri shtëpitë tuaja vendbanim të qetë dhe nga lëkurat e kafshëve ju mundësoi të keni shtëpi që lehtë i bartni kur udhëtoni, e edhe kur vendoseni, ndërsa nga leshi dhe nga qimet e tyre, nga leshi i egër i tyre, petka e shtroja dhe t'i shfrytëzoni për një kohë.**

**81. Allahu, nga ajo që krijoi Ai, ju bëri edhe hije, e në kodra vendstrehime, edhe petka që ju mbrojnë prej të nxehtit dhe petka që ju mbrojnë në luftë. Ashtu Allahu plotëson të mirat e Tij ndaj jush, në mënyrë që të dorëzoheni *(besoni)*.**

**82. Po nëse ata prapësohen *(prej besimit)*, atëherë obligimi yt është komunikimi i qartë.**

**83. Ata i njohin të mirat e Allahut, pastaj i injorojnë, e shumica e tyre janë jobesimtarë.**

**84. E ditën kur prej secilit popull sjellim dëshmitarin, atyre që nuk besuan nuk u jepet leje për arsyetim, e as që kërkohet prej tyre *(të arsyetohen)*.**

**85. Dhe kur do ta shohin dënimin ata që ishin zullumqarë, atëherë as nuk do t'u lehtësohet, as nuk do t'u jepet afat.**

**86. Ata që ishin idhujtarë kur do t'i shohin idhujt e vet *(zotat)*, thonë: "O Zoti ynë, këta janë idhujt tanë, të cilët ne i patëm adhuruar pos Teje!" Ata *(idhujt)* ua kthejnë fjalën: "Ju jeni rrenacakë!"**

**87. Dhe ata *(idhujtarët)* i dorëzohen Allahut, e atë çka ata e trillonin u asgjësohet.**

---

Ai Zot që bëri mrekullira të llojllojta në gjallesat e tjera, bën edhe te njeriu. Ai u shkakton vdekjen njerëzve në etapa të ndryshme të jetës së tyre, ndonjërit i jep jetë deri në pleqëri aq të thellë sa që ai bëhet si fëmijë. Ndokujt i jep përparësi në jetën materiale, andaj ka të pasur e të varfër, ka me pozitë të lartë, të tjerë të shtypur. Një lloj ndryshimi te njerëzit e hasim edhe në lëmitë e tjera, pse ka të zhvilluar fizikisht e të dobët, të bukur e jo të bukur, të mençur e të marrë, të sjellshëm e të pasjellshëm. Të gjitha këto janë dukuri e një urtësie, të cilën nuk mund ta kuptojë mendja e njeriut, nuk mund t'i zbulojë shkaqet reale të tyre, andaj duhet njohur dhe besuar Krijuesin e pa shoq.

Pasi që përmenden shumë fakte dhe shumë të mira të dhuruara prej Zotit, u bëhet vërejtje serioze atyre që nuk vështrojnë faktet, përbuzin të mirat, adhurojnë idhujt e vdekur.



**88. Atyre që nuk besuan dhe penguan nga rruga e Allahut, u shtojmë dënim mbi dënim për shkak se bënin shkatërrime.**

**89. Dhe *(përkujtoju njerëzve)* atë ditë, kur në secilin popull do të sjellim dëshmitarë kundër tyre, e ty të sjellim dëshmitarë kundër atyre. Ne ty të shpallëm librin sqarim për çdo send, udhëzim e mëshirë dhe myzhde për myslimanët.**

**90. Allahu urdhëron drejtësi, bamirësi, ndihmë të afërmve, e ndalon nga imoraliteti, nga e neveritura dhe dhuna. Ju këshillon ashtu që të merrni mësim.***

**91. Meqë keni premtuar, pra zbatojeni premtimin e dhënë ndaj Allahut, e mos i prishni betimet pasi i keni vërtetuar ato, duke qenë se Allahun e bëtë garant tuajin. Vërtet, Allahu e di se çka punoni.**

**92. Mos u bëni *(në çështjet e betimit)* si ajo *(grua)* që e prish tjerrin e saj pasi ta ketë dredhur fort, e t'i bëni betimet tuaja dredhi *(mashtrim)* mes jush, për shkak se një popull është më i madh se tjetri. Allahu vetëm ju sprovon me këtë, e në ditën e gjykimit Ai gjithsesi do t'ju sqarojë atë gjë rreth të cilës kundërshtoheshit.**

**93. Sikur të dëshironte Allahu do t'ju bënte një popull *(në një fé)*, por *(sipas dijes së Vet)* Ai e lë të humbur atë që do, dhe e udhëzon tjetrin që do, e patjetër do të përgjigjeni për atë që vepruat.**

---

* Allahu sjell dy shembuj: shembulli i parë ka të bëjë me Madhërinë e Zotit që gjithçka ka në gjithësi është pronë e Tij, furnizon kë të dojë, si të dojë dhe kur të dojë, ndërsa idhujt janë robër dhe vegël e dikujt tjetër e që nuk kanë asgjë në kompetencë. E si mashtrohen disa dhe i adhurojnë ato statuja që puna e tyre nuk është asgjë dhe lënë manash adhurimin e Zotit?

Shembulli i dytë është idhulli që nuk ka mend, nuk flet, nuk ka gjuhë dhe nuk ka kurrfarë dobie prej tij sa prej shurdhmemecit dhe, ai që flet, urdhëron për drejtësi dhe vetë është në rrugën e ndritshme. A mund të jenë të barabartë besimtari i udhëzuar prej dritës së Zotit, me jobesimtarin, i cili duke adhuruar sende të kota ka mbetur në errësirë?

Allahu është Ai që i di të gjitha të fshehtat. Ai ka caktuar momentin e kijametit që vjen shpejt sa çel e mshel sytë. Ai e pajisi njeriun me shqisa e të menduar, e bëri të aftë që të mund ta pranojë shpalljen prej Tij, të mund t'i sigurojë vetes jetë materiale, morale e shpirtërore.

Madhëria e Zotit manifestohet edhe në përgatitjen e shpezëve që ato të mund të qëndrojnë në ajër, në krijimin e kafshëve prej të cilave, përveç ushqimit, përfitojmë edhe petka për veshje e për shtroje siç është leshi i deleve, fijet e qimeve të deveve dhe leshi më i egër i dhive.

Në ditën e gjykimit do të dëshmojë secili pejgamber për popullin të cilit i ka qenë dërguar, e Muhammedi do të dëshmojë së pari për arabët, të cilët e refuzuan, e mandej për të gjithë popujt, ngase është i vetmi pejgamber i dërguar për mbarë njerëzimin dhe për kohë të pakufizuar deri në kijamet.

Kur'ani është sqarues për çdo send që i nevojitet njeriut në fé, në sjellje, në jetë etj., por shpjegimet e Kur'anit janë shpjegime në mënyrë të përgjithshme, e shpjegimet e çështjeve në detaje janë,



**94. Mos i përdorni betimet tuaja për dredhi mes jush, e të rrëshqitni pas forcimit, e të shijoni të keqen** *(e dredhisë)* **për shkak se penguat** *(të tjerët)* **nga rruga e Allahut, e ju do të keni dënim të madh.**

**95. Mos e shitni besën e dhënë Allahut për një vlerë të paktë, pse atë që do ta keni te Allahu është shumë më e dobishme për ju nëse jeni që e dini.**

**96. Ajo që e keni pranë vetes është e përkohshme, e ajo që është te Allahu është e përjetshme. E Ne do t'u japim atyre që ishin të durueshëm shpërblimin më të mirë të asaj që vepruan.**

**97. Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar, Ne do t'i japim atij një jetë të mirë** *(në këtë botë)*, **e** *(në botën tjetër)* **do t'u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre.**

**98. Kur të lexosh Kur'anin, kërko mbrojtjen e Allahut prej djallit të mallkuar.**

**99. Vërtet, ai** *(shejtani)* **nuk ka kurrfarë fuqie kundër atyre që besuan dhe i janë mbështetur Zotit të tyre.**

**100. Mbizotërimi i tij është vetëm mbi ata që e përkrahin atë dhe mbi ata që për shkak të tij u bënë idhujtarë.**

**101. Kur një ajet e zëvendësojmë me një tjetër - e Allahu di më së miri se çka shpall - ata thonë: "Ti** *(Muhammed)* **je vetëm trillues". Jo, por shumica e tyre nuk dinë.***

**102. Thuaj: "Atë** *(Kur'anin)* **e solli "Ruhul Kudus" - shpirti i shenjtë - plot vërtetësi nga Zoti yt, për t'i përforcuar edhe më ata që besuan, dhe për të qenë udhërrëfyes e myzhde për myslimanët.**

---

obligim i Pejgamberit: "**Ve ma atakumur resulu f'ehudhu...**", i ixhmait: "**Ve jetetebië gajre sebilil mumininë...**", i kijasit - analogjisë: "**Fa'tebiru ja ulil ebsar...**" Këto udhëzime të Kur'anit vërtetojnë për katër institucionet e sheriatit, prandaj nuk mbetet vend për thëniet e disave, të cilët thanë së pasi që Kur'ani është sqarues për çdo send, nuk ka nevojë për synet, për ixhma dhe për kijasë.

Ajeti i nëntëdhjetë në këtë kaptinë është ajeti me përmbledhje më të gjerë në tërë Kur'anin, përsa i përket etikës së nevojshme e të domosdoshme për njeriun, ngase urdhëron për çdo të mirë e ndalon nga çdo e keqe. Për arsye të domethënies së tij aq të gjerë, dijetarët islamë e panë të nevojshëm leximin e tij para publikut për çdo ditë të xhumasë në fund të hytbes.

* Betimet e dhëna dhe të përforcuara me emër të Allahut, nuk bën të thyhen. Disa nga fiset arabe pasi që kishin lidhur besën me një fis tjetër, e thyenin atë besë kur gjenin rast të lidhnin besën me një fis tjetër më të madh e më të fortë, pra e thyenin besën e dhënë myslimanëve pse ishin më pak, kurse lidhnin me të tjerët që ishin më shumë. Paska qenë një grua e marrë në Mekë, e cila tjerrin që e kishte dredhur gjatë tërë ditës e prishte në mbrëmje. Zoti i krahason ata që e thyejnë besën me atë grua të marrë.

Të humbur mbesin ata të cilët nuk duan t'i pranojnë mësimet e Kur'anit.

Myslimanëve u tërhiqet vërejtja për pasojat e thyerjes së betimit, të cilat do të ndikojnë në ftohje ndaj islamizmit, nëse myslimani është i tillë që nuk e mban besën. Pra kjo është ajo rrëshqitja në gabim.


الجزء الرابع عشر سورة النحل

وَلَقَدْ نَعْلَمُ أَنَّهُمْ يَقُولُونَ إِنَّمَا يُعَلِّمُهُۥ بَشَرٌ لِّسَانُ
ٱلَّذِى يُلْحِدُونَ إِلَيْهِ أَعْجَمِىٌّ وَهَٰذَا لِسَانٌ عَرَبِىٌّ
مُّبِينٌ ﴿١٠٣﴾ إِنَّ ٱلَّذِينَ لَا يُؤْمِنُونَ بِـَٔايَٰتِ ٱللَّهِ لَا يَهْدِيهِمُ
ٱللَّهُ وَلَهُمْ عَذَابٌ أَلِيمٌ ﴿١٠٤﴾ إِنَّمَا يَفْتَرِى ٱلْكَذِبَ ٱلَّذِينَ
لَا يُؤْمِنُونَ بِـَٔايَٰتِ ٱللَّهِ وَأُو۟لَٰٓئِكَ هُمُ ٱلْكَٰذِبُونَ
﴿١٠٥﴾ مَن كَفَرَ بِٱللَّهِ مِنۢ بَعْدِ إِيمَٰنِهِۦٓ إِلَّا مَنْ أُكْرِهَ
وَقَلْبُهُۥ مُطْمَئِنٌّۢ بِٱلْإِيمَٰنِ وَلَٰكِن مَّن شَرَحَ بِٱلْكُفْرِ صَدْرًا
فَعَلَيْهِمْ غَضَبٌ مِّنَ ٱللَّهِ وَلَهُمْ عَذَابٌ عَظِيمٌ ﴿١٠٦﴾
ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمُ ٱسْتَحَبُّوا۟ ٱلْحَيَوٰةَ ٱلدُّنْيَا عَلَى ٱلْءَاخِرَةِ
وَأَنَّ ٱللَّهَ لَا يَهْدِى ٱلْقَوْمَ ٱلْكَٰفِرِينَ ﴿١٠٧﴾ أُو۟لَٰٓئِكَ
ٱلَّذِينَ طَبَعَ ٱللَّهُ عَلَىٰ قُلُوبِهِمْ وَسَمْعِهِمْ وَأَبْصَٰرِهِمْ
وَأُو۟لَٰٓئِكَ هُمُ ٱلْغَٰفِلُونَ ﴿١٠٨﴾ لَا جَرَمَ أَنَّهُمْ فِى
ٱلْءَاخِرَةِ هُمُ ٱلْخَٰسِرُونَ ﴿١٠٩﴾ ثُمَّ إِنَّ رَبَّكَ
لِلَّذِينَ هَاجَرُوا۟ مِنۢ بَعْدِ مَا فُتِنُوا۟ ثُمَّ جَٰهَدُوا۟
وَصَبَرُوٓا۟ إِنَّ رَبَّكَ مِنۢ بَعْدِهَا لَغَفُورٌ رَّحِيمٌ ﴿١١٠﴾

٢٧٩

**103. Ne dimë shumë mirë se ata thonë: Atë *(Muhammedin)* është kah e mëson një njeri!" Mirëpo, gjuha e atij nga i cili anojnë *(supozojnë)* ata është jo arabe *(e paqartë)*, e kjo *(e Kur'anit)* është gjuhë arabe e stilit të lartë e të qartë.**

**104. S'ka dyshim se ata që nuk i besojnë ajetet *(e Kur'anit)* e Allahut, ata nuk i drejton Allahu në rrugën e drejtë dhe ata kanë një dënim të dhembshëm.**

**105. Gënjeshtrën e trillojnë vetëm ata që nuk i besojnë argumentet e Allahut; të tillët janë ata gënjeshtarët.**

**106. Ai që pas besimit të tij e mohon Allahun, me përjashtim të atij që dhunohet *(për të mohuar)*, e zemra e tij është e bindur plotësisht me besim, por fjala është për atë që ia hap gjoksin mosbesimit, ata i ka kapur hidhërimi nga Allahu dhe ata kanë një dënim të madh.**

**107. Këtë *(dënim të madh)* ngase ata më tepër e deshtën jetën e kësaj bote se sa jetën e botës tjetër, e Allahu nuk udhëzon njerëzit jobesimtarë.**

**108. Të tillë janë ata që Allahu ua mbylli zemrat, dëgjimin dhe pamjen e tyre dhe të tillë janë ata naivët.**

**109. Është e vërtetë se ata në botën tjetër, mu ata janë të dështuarit.**

**110. Pastaj Zoti yt, atyre që pasi u torturuan, migruan, mandej luftuan dhe qëndruan, dhe pas të gjitha këtyre vuajtjeve, s'ka dyshim se Zoti yt atyre do t'u falë dhe do t'i mëshirojë *(Ai është që fal, është mëshirues)*.***

---

Besën e dhënë Allahut dhe të dërguarit të Tij nuk duhet ndërruar për ndonjë fitim të kësaj bote, ngase të mirat e kësaj bote, sado që të jenë të këndshme, janë të përkohshme, kurse të mirat në botën tjetër janë të përjetshme.

Vepra e mirë, e atij që është besimtar, është garanci për një jetë të kënaqur edhe gjatë kësaj jete. Para Zotit shpërblehet njësoj vepra e mashkullit dhe e femrës.

Vesvesja e shejtanit është ndikuese në zemrat e njerëzve, andaj për të qenë zemra e atij që do të lexojë Kur'an e mbrojtur prej vesveses, nevojitet kërkuar mbrojtjen e Zotit, duke thënë: **Eudhu bil lahi minesh-shejtanir raxhim.**

Zëvendësimi ose ndërrimi i ndonjë ajeti me një ajet tjetër është çështje, e cila i preokupoi mjaft shumë dijetarët islamë. Thuhet se zëvendësimi i një dispozite me një tjetër, është sikurse ndërrimi i barit, i ilaçit gjatë mjekimit të ndonjë sëmundjeje. Shumica dërmuese e dijetarëve islamë janë të mendimit se pati abrogim - nes-hun, në Kur'an. Disa të tjerë, të cilët edhe unë i përkrah, janë të mendimit se nuk ka pasur as nuk duhet të jetë bërë ndonjë zëvendësim. Allahu e di më së miri!

*Për shkak të zëvendësimit të ndonjë ajeti me ndonjë tjetër, jobesimtarët shfrytëzuan rastin dhe i thanë Muhammedit se është duke i trilluar këto thënie, sepse nuk janë shpallje e Zotit. Për t'iu kundërvënë thënies së tyre Kur'ani vërteton se këtë e sjell të sigurt e të ruajtur nga Zoti i




**111.** ***(Përkujtoju)*** **Ditën që vjen kur secili njeri do të përpiqet për vetveten dhe secilit njeri do t'i plotësohet ajo që e meriton, e nuk u bëhet padrejtë.**

**112. Allahu sjell si shembull një fshat** ***(vendbanim)*** **që ishte i sigurt dhe i qetë, të cilit i vinte furnizimi nga të gjitha anët me bollëk, kurse ata** ***(banorët)*** **i përbuzën të mirat e Allahut. Atëherë Allahu, për shkak të sjelljes së tyre, ua veshi petkun** ***(ua ngjeshi)*** **e urisë dhe të frikës.**

**113. Atyre u pat ardhur i dërguar nga mesi i tyre, e ata e përgënjeshtruan atë, andaj i kapi dënimi se ishin zullumqarë.**

**114. E ju** ***(besimtarë)*****, hani, pra, nga të mirat që ua dha Allahu, të lejuara e të pastra, jini mirënjohës për dhuntitë e Allahut, nëse jeni të sinqertë në adhurim vetëm ndaj Tij.**

**115. Ai ua ndaloi juve vetëm cofëtinën, gjakun, mishin e derrit dhe atë që theret jo në emër të Allahut. E kush detyrohet** ***(t'i hajë)*** **duke mos qenë dhunues dhe duke mos e tepruar** ***(në ngrënie)*****, Allahu fal dhe është mëshirues.**

**116. Mos i thoni asaj rrenës së gjuhve tuaja: "Kjo është hallall e kjo është haram" e të shpifni ndaj Allahut rrenën. Vërtet, ata që shpifin rrenën ndaj Allahut, nuk kanë shpëtim.**

**117. Kanë një përjetim të vogël** ***(në këtë jetë)*****, e do të kenë dënim të padurueshëm.**

**118. E atyre që ishin jehudi** ***(çifutë)*** **u patëm ndaluar atë që të kemi treguar më parë, po Ne nuk u bëmë padrejtë atyre, por ata vetvetes i patën bërë padrejtë.**

---

madhëruar, engjëlli më i madh, Xhibril.

Rreth njeriut për të cilin supozonin idhujtarët se është duke e mësuar Muhammedin, ka shumë variante. Thoshin për njëfarë Xhibrilin, një rob që kishte qenë i krishterë, e kishte pranuar islamizmin, megjithatë ai ishte analfabet dhe nuk ishte arab. Thoshin për njëfarë Ajishin, për njëfarë Bel'amin, për njëfarë Adasin, për Selman farisiun etj. Të gjithë këta të përmendur nuk ishin arabë, madje nuk dinin shkrim-lexim. Selmani madje nuk kishte qenë fare në Mekë. Këto, pra, ishin shpifje e me qëllim të zhvlerësimit të Kur'anit, gjoja se nuk është i shpallur prej Zotit.

Të mbeturit në humbje janë ata që nuk deshën ta pranojnë udhëzimin e Zotit të shpallur në Kur'an, e pas këtij udhëzimi, Allahu nuk i udhëzon më.

Tradhtarët, murtedët janë njerëzit më të urrejtur, por nuk ka raste që besimtari mysliman ta ndërrojë fenë, edhe pas shumë mundimeve të rënda. Kështu bënë Sumeja dhe bashkëshorti i saj Jaseri, dëshmorët e parë të fesë islame. U torturuan, u munduan dhe më në fund edhe u mbytën për hir të fesë. Djalin e tyre e zunë idhujtarët mekas dhe e munduan në mënyra të ndryshme deri se ai, prej mundimeve të padurueshme pohoi me gojë mosbesimin.

Njerëzit dëgjuan dhe filluan të flasin se Amari e ndërroi fenë, dëgjoi edhe Pejgamberi, por tha: "Amari është plot imanë prej majës së kresë e deri në këmbë, imani i tij i është bashkuar me mish e me gjak". Amari erdhi te Pejgamberi duke qarë, i tregoi rastin, e Pejgamberi e pyeti: "Si e kishe zemrën?" Ai tha: "Plot imanë". Pejgamberi i tha: "Shko, nëse të ndodhë, ti prap bën ashtu..." Ky ajet ka zbritur rreth Amarit.



**119. Pastaj Zoti yt për ata që nga mosdija bënë punë të këqija, e pastaj u penduan dhe bënë mirë, s'ka dyshim se Zoti yt është që shumë fal dhe shumë mëshiron.***

**120. Vërtet, Ibrahimi ka qenë shembëlltyrë e të mirave, adhurues i Allahut, besimtar i drejtë dhe nuk ka qenë nga idhujtarët.**

**121. Falënderues për të mirat e Tij. Ai *(Allahu)* e zgjodhi atë *(për pejgamber)* dhe e udhëzoi në rrugën e drejtë.**

**122. Atë Ne e pajisëm me të mira në këtë botë, e në botën tjetër ai është me më të mirët.**

**123. Pastaj, ty të shpallëm: "Ndiqe fenë e drejtë të Ibrahimit, se ai nuk ka qenë nga idhujtarët *(as jehudi as i krishter)*.**

**124. E shtunja *(festimi ose belaja e saj)* u është përcaktuar vetëm atyre që u kundërshtuan rreth saj. E Zoti yt do të gjykojë mes tyre në ditën e gjykimit për atë që ata kundërshtoheshin.**

**125. Ti *(Muhammed)* thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata *(kundërshtarët)* me atë mënyrë që është më e mira. Zoti yt është Ai që e di më së miri atë që është larguar nga rruga e Tij dhe Ai di më së miri për të udhëzuarit.**

**126. Në qoftë se doni të merrni hak, atëherë ndëshkoni në atë masë sa jeni ndëshkuar ju; e nëse duroni pa dyshim ai është më i mirë për ata që durojnë.**

**127. Pra, të jesh i durueshëm! Durimi yt është vetëm me ndihmën e Allahut. Ti mos u pikëllo për ata, as mos u brengos për dredhitë që bëjnë ata!**

**128. S'ka dyshim se Allahu është me ata që janë të devotshëm *(që ruhen prej të keqijave)* dhe me ata që janë bamirës.****

---

* Në ditën e gjykimit secili njeri do të jetë i angazhuar vetëm me çështjen e vet, e nuk i bie ndërmend për askë tjetër.

Nëse njerëzit nuk ua dinë vlerën të mirave që ua ka dhuruar Allahu, por i keqpërdorin, i përbuzin, ata do të mbeten pa to, do t'u shndërrohet gjendja e mirë në të keqe, siç ka ngjarë me popullin e atij vendi për të cilin na tregon ajeti.

Allahu caktoi ushqimet e lejuara dhe ato të ndaluara , prandaj nuk ka nevojë të përdoren të ndaluarat kur janë të lejuarat. Allahu u fal mëkatin atyre që nga ndonjë arsye e drejtë detyrohen të hanë atë të ndaluaren sa për të shpëtuar jetën, por nuk u fal mëkatin atyre që nga vetvetja shpallin ndonjë ushqim të lejuar ose të ndaluar dhe ia mveshin gjoja se është prej Zotit.

"**Ma uhil-le li gajril-lahi**" është për qëllim publikimi i therjes së ndonjë kafshe për diçka tjetër, e jo për Allahun. Shpirti i gjallesës nuk bën të flijohet për ndonjë tjetër, pos për Krijuesin e atij shpirtit, për Zotin. Shpirti i kafshës nuk mund t'i falet askujt. Mund t'i falet thevabi i therjes për hir të Allahut, ndonjë tjetri, siç është çështja e Kurbanit për të vdekurit, pra nuk duhet thënë po e theri këtë kafshë për filanin e fistekun, por për Allahun, e thevabin po ia bëj hedije filanit. Ky ajet është paraqitur në katër vende në Kur'an.

** Ibrahimi ishte një "**ymmet**" - një popull; ngase të gjitha virtytet e mira e të dobishme ishin të grumbulluara tek ai; ngase në atë kohë nuk pati besimtarë të drejtë pos tij, andaj ai përfaqësonte një popull me besim të drejtë, siç ka thënë Pejgamberi për Zejd bin Amir bin Noufel: "Allahu

do ta ringjallë vetëm atë, një popull''; pse vetëm ai ishte larguar prej injorantëve; ngase ishte dijetari dhe mësuesi më i madh i fesë së drejtë.

Belaja e të shtunës ndodhi në kohën e Davudit, kur të padëgjueshmit Zoti i shndërroi në majmunë.

Festa e të së shtunës nuk ishte ndonjë kremte fetare, por u përcaktua si masë ndëshkuese kundër jehudive që kundërshtoheshin rreth çështjeve fetare, andaj u ndaluan të gjuajnë peshq të shtunën.

Urdhëri i Zotit, drejtuar Muhammedit, e përmes tij edhe të gjithë besimtarëve që t'i thërrasë njerëzit në fé me urtësi, mençuri, me butësi dhe të zhvillojë dialog me kundërshtarët në mënyrën më të mirë, me argumente të qarta e me fjalë të buta, është argumenti më i fortë se feja islame nuk e ka për parim dhunën, siç përpiqen disa injorantë e edhe tendenciozë t'ia shpifin atë.

Hakmarrja e përmendur në këtë ajet, sipas mendimit të komentatorëve të Kur'anit, ka pasur të bëjë rreth hakmarrjes për dëshmorin më të madh, rreth Hamzës. Pejgamberi ka qenë shumë i prekur për masakrin që ia bënë kufomës së Hamzës, ndoshta i shkoi mendja të hakmerret shumëfish, por Zoti e orientoi, duke i thënë: Nuk bën të kalohet masa, e edhe më mirë është të falet fajtori.

Me ndihmën e Zotit xh. sh., përfundoi përkthimi dhe komentimi i kaptinës ''En Nahlu''. Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!

---

# SURETU EL ISRAË
## KAPTINA 17

*E zbritur në Mekë, pas sures El Kasas, ajete: 111*

*Edhe kjo kaptinë është e shpallur në Meke, andaj edhe tematika e saj, sikurse edhe e kaptinave të tjera të shpallura në Meke, përqëndrohet në bazat themelore të besimit, por si element më i pranishëm në këtë kaptinë është personaliteti i Muhammedit a.s. dhe mrekullitë, të cilat dokumentojnë për vërtetësinë e gradës së tij Pejgamber.*

*Parashtron mrekullinë e Israut - udhëtimit të Muhammedit, e me ndihmën e Zotit prej Mekes në Jerusalem dhe kjo brenda një pjese të kohës së natës. Në këtë mrekulli manifestohet nderimi i Madhërisë ndaj vulës së të dërguarve dhe fuqia e pakufishme e Tij në shfaqjen e çudirave të jashtëzakonshme.*

*Bëhet fjalë për beni israilët dhe për fatin e tyre se si për shkak të qëndrimeve të tyre arrogante, u vjen puna të shkatërrohen me themel.*

*Përmenden disa dukuri të kësaj ekzistence, të cilat duke iu përmbajtur në mënyrë precize detyrës së vet, argumentojnë për Madhërinë e Krijuesit, Zotit një.*

*Në këtë kaptinë janë theksuar edhe disa virtyte të moralit të lartë njerëzor, të cilat duhet kultivuar dhe me të cilat duhet stolisur çdo njeri vetveten siç është: sjellja ndaj prindërve, ndaj të afërmve etj.*

*Vihen në pah edhe iluzionet e idhujtarëve, të cilët vetë i urrenin vajzat e tyre që u lindnin, e në anën tjetër i përshkruanin Zotit fëmijë, sidomos vajza.*

*Bëhet fjalë edhe rreth dialogut për ringjallje, për tubim dhe prezentim para Gjykatësit Suprem, për shpërblim apo ndëshkim.*

*Pasi flitet për Kur'anin famëmadh si mrekulli e përjetshme e Muhammedit, përmenden edhe kërkesat dhe propozimet e jobesimtarëve për ndonjë mrekulli tjetër pos Kur'anit, si burime lumenjsh, shndërrimin e tokës së Mekës në kopshte, vreshta etj. Muhammedi gjithnjë u përgjigjet, duke u thënë se unë jam njeri, i dërguar prej Zotit, e nuk janë në duart e mia mrekullitë, ato i krijon Zoti e jo unë.*

*Kaptina përfundon me ajetin që dokumenton për Zotin një, të pafëmijë dhe të pashoq, të panevojshëm për asgjë, e fuqiplotë dhe i pavarur.*

*Kjo kaptinë madhështore quhet:''**El Israu**'' për mrekullinë e jashtëzakonshme, me të cilën Zoti e veçoi Muhammedin a.s.*



## SURETU EL ISRAË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit** *(prej Qabes)* **gjer në Mesxhidi Aksa** *(Bejti Mukaddes)*, **rrethinën e së cilës Ne e kemi bekuar,** *(ia bëmë këtë udhëtim)* **për t'ia treguar atij disa nga argumentet Tona. Vërtet, Ai është dëgjuesi** *(i fjalëve të Muhammedit)*, **pamësi** *(i punëve të Muhamedit)*.

**2. Edhe Musait Ne i kemi dhënë librin dhe atë** *(librin)* **e bëmë udhërrëfyes për beni israilët që të mos marrin, përveç Meje, ndonjë që ia besojnë çështjet.**

**3. Pasardhës të atyre që i bartëm** *(i shpëtuam)* **së bashku me Nuhun** *(bëhuni mirënjohës)!*. **Vërtet ai ishte rob shumë falënderues.**

**4. Ne u kumtuam në libër beni israilve: "Ju do të bëni shkatërrime dy herë në tokë dhe do të tejkaloni duke bërë zullum të madh".**

**5. Kur erdhi koha e premtimit të parë, Ne dërguam kundër jush njerëz Tanë, që ishin të fuqishëm e të ashpër** *(sulmues)* **dhe ata hulumtuan** *(rreth e përqark)* **përreth vendit** *(duke mos u frikësuar)*. **E ai** *(ndëshkim)* **ishte vendim i prerë.**

**6. Pastaj, Ne ua kthyem juve mbisundimin kundër atyre, ju përforcuam me pasuri e me djem dhe ju shtuam më së shumti.**

**7. Nëse bëni mirë, bëni për vete, e nëse bëni keq, bëni kundër vetes. E kur vjen koha e fundit** *(herën e dytë Ne i dërgojmë)* **që t'ju shëmtojnë fytyrat tuaja, që të hynë në xhaminë** *(Aksa)* **sikurse hynë herën e parë dhe që të shkatërrojnë rrënjësisht atë që arrijnë.**



8. **Zoti juaj do t'ju mëshirojë** *(nëse pendoheni)*, **e nëse ju i ktheheni** *(të keqes)*, **kthehemi** *(me ndëshkim)* **edhe Ne. E xhehenemin e kemi bërë burg për jobesimtarët.***

9. **Është e vërtetë se ky Kur'an udhëzon për atë rrugë që është më se e vërteta, e besimtarët që bëjnë vepra të mira i përgëzon se ata pa dyshim do të kenë shpërblim të madh.**

10. **Ndërkaq, për ata që nuk e besojnë botën tjetër, Ne kemi përgatitur një dënim të rëndë.**

11. **Njeriu** *(e tepron)* **lutet për keq, ashtu sikurse lutet për mirë,** *(po Zoti nuk e pranon lutjen e tij për keq)*; **njeriu** *(nga vetë natyra e tij)* **është i ngutshëm.**

12. **Ne i bëmë natën dhe ditën dy fakte** *(që dokumentojnë për fuqinë Tonë)*, **e shenjën e natës e shlyem** *(e errësuam)*, **e shenjën e ditës e bëmë të ndritshme që të mund të angazhoheni për shfrytëzimin e begative të dhuruara nga Zoti juaj, dhe që të mësoni njehësimin e vjetve dhe llogaritjen** *(e kohës)*. **Ne kemi sqaruar çdo send në mënyrë të hollësishme.**

13. **Secilit njeri ia kemi ngjeshur në qafë fluturakën** *(shënimin - për veprimin)* **e tij, e në ditën e gjykimit, Ne do t'ia prezentojmë atij libër të hapur,**

14. **"Lexo librin tënd, mjafton të jesh sot vetë llogaritës i vetvetes".**

15. **Kush e udhëzon veten në rrugën e drejtë, ai e ka udhëzuar vetëm vetveten e vet, e kush e humb** *(rrugën)*, **ai e ka bërë humbjen kundër vetvetes së vet, e askush nuk do ta bartë barrën e tjetrit. E Ne nuk dënuam askë para se t'ia dërgojmë të dërguarin.**

16. **Kur duam të shkatërrojmë ndonjë vend** *(popull)*, **i urdhërojmë pasanikët** *(parinë)* **e atyhit** *(të jenë në rrugë)*, **e ata kundërshtojnë; atëherë zbatohet dënimi i merituar kundër tyre dhe i shkatërrojmë krejtësisht.**

17. **Sa e sa gjenerata i kemi shkatërruar pas Nuhut. Mjaft është Zoti yt vëzhgues e shikues i mëkateve të robëve të Tij.**

---

* **"Israë"**, i thuhet udhëtimit natën. Këtë udhëtim Muhammedi nuk thotë se unë e bëra, por thotë Zoti: E bëra të udhëtojë robi Im në një pjesë të natës prej Mekës në Jerusalem. Me fjalën robi Im, është për qëllim Muhammedi. Ky udhëtim ishte me trup e me shpirt, zgjuat e jo fjetur, pse sikur të ishte vetëm me shpirt, nuk do të mund të thuhej: Me robin Tim, pse rob - njeri nuk mund të quhet vetëm shpirti pa trup.

Ai udhëtim ka ngjarë nja një vjet e më tepër para Hixhretit, në muajin Rexheb. Mesxhidi Haram, sikurse është e ditur i thuhet Qabes, e Mesxhidi Aksa xhamisë së shenjtë në Jerusalem. Tempullin e shenjtë në atë vend, që ishte qendër e pejgamberëve prej Ibrahimit e këndej, e pat filluar Davudi, po e përfundoi i biri i tij, Sulejmani. Aty ka pasur faltore edhe në kohën e Ibrahimit, të Is-hakut e me radhë, andaj thuhet se ndërtimi i parë i saj është bërë nja katërdhjetë vjet pas Qabes. Rrethina e saj është me shumë begati materiale dhe shpirtërore.

Qëllimi i atij udhëtimi kishte rëndësi të shumëfishtë; Allahu e di më së miri, por kishte për qëllim edhe përforcimin e vullnetit të Muhammedit në zbatimin e detyrës së rëndë, e ndoshta kishte për qëllim edhe pastrimin e radhëve të myslimanëve nga ata që ishin të luhatshëm në besim, pse para vetes kishin një detyrë shumë të rëndë e të vështirë, kishin hixhretin dhe formimin e bashkësisë së parë islame në Medinë, e ajo detyrë kërkonte njerëz të sinqertë, të guximshëm dhe të paluhatshëm. Çështja e Israut nxori nga radhët të gjithë ata që ishin të dobët, të cilët nuk mund ta kuptonin fuqinë e Zotit që brenda një pjese të natës Muhammedi

**18. Kush është që e ka për qëllim vetëm këtë botë, Ne atij që duam i japim në të aq sa duam, e pastaj atij i bëjmë të hyjë në xhehenem i nënçmuar, i përbuzur.**

**19. E kush e ka për qëllim botën tjetër, duke qenë ai besimtar, përpiqet për të ashtu si i takon asaj, angazhimi i tyre do të jetë i pranishëm** *(të Zoti)***.**

**20. Ne secilit atyre dhe atyre i japim nga të mirat e Zotit tënd dhe dhënia e Zotit tënd nuk është e kufizuar.**

**21. Shiko se si Ne i kemi dalluar disa prej të tjerëve, po dallimi në botën tjetër është më i madh dhe është përparësi më e madhe.**

**22. E mos shoqëro me Allahun ndonjë zot tjetër, e të bëhesh i qortuar i papërkrahur.***

**23. Zoti yt ka dhënë urdhër të prerë që të mos adhuroni tjetër pos Tij, që të silleni në mënyrë bamirëse ndaj prindërve. Nëse njërin prej tyre, ose që të dy, i ka kapur pleqëria pranë kujdesit tënd, atëherë mos u thuaj atyre as "of - oh", as mos u bë i vrazhdë ndaj tyre, po atyre thuaju fjalë të mira** *(të buta, respektuese)***.**

**24. Dhe në shenjë mëshire shtrije pranë tyre krahun përulës e respektues dhe thuaj: "Zoti im! mëshiroi ata të dy, sikurse më edukuan mua kur isha i vogël".**

**25. Zoti juaj e di më së miri atë që keni në shpirtin tuaj. Nëse keni qëllime të mira, vërtet Ai u fal atyre që pendohen.**

**26. Dhe jepi çdo të afërmi të drejtën që i takon, edhe të varfërit, edhe atij në gurbet, po mos shpenzo tepër e pa rrugë.**



**27. Ata që shpenzojnë tepër** *(mastrafxhinjtë)* **janë vëllezër** *(në veprim)* **të djajve, e djalli është përbuzës i madh i Zotit të Tij.**

---

ta kalojë atë rrugë aq të gjatë. Nuk mundën ta kuptojnë se kalimi i një largësie shumë shpejt, ose shumë ngadalë, varet prej aftësisë së atij me çka udhëton. Edhe tash nuk është i njëjtë kalimi i largësive të mëdha, pse këmbësori e kalon shumë më ngadalë se kalorësi, e ai me veturë edhe më shpejt, mandej edhe më shpejt me aeroplanë, me satelit etj. E kur është fjala e mjetit të Zotit me të cilin e nisi robin e vet, atëherë nuk mund të jetë në pyetje çështje e distancës.

Për çudirat, të cilat i pa atë natë Muhammedi, flasin shumë hadithe të besueshme.

Përmendet Musai dhe libri i tij Tevrati, ngase edhe ai në mënyrë madhështore e përjetoi pranimin e Tij, me ç'rast Zoti i foli drejtpërsëdrejti, andaj edhe quhet: **"kelimull llah"**.

Njerëzit e kanë zanafillën e dytë pas Nuhut, prandaj pasardhës të Nuhut janë të gjithë njerëzit dhe kjo thirrje që të jenë mirënjohës sikurse ishte Nuhu, u drejtohet të gjithë njerëzve.

Zoti, para se t'i bëjë me dije se është e njëjtë e tashmja, e kaluara dhe e ardhmja, i njoftoi beni israilët për shkatërrimet që do t'i bëjnë dhe për vuajtjet që do t'i përjetojnë prej kundërshtarit. Ashtu edhe u ngjau. Ka mendime se ata i pret edhe një shkatërrim i plotë.

* Kur'ani është i vetmi udhëzim për rrugën më të drejtë e më të sigurt dhe rrëfyes për shpërblimet e ndëshkimet që do të pasojnë në bazë të veprave të bëra.

Njeriu në përgjithësi është i ngutshëm dhe, duke mos menduar për pasojat, ndodh që të lutet për keq, për vete apo për ndonjë tjetër të afërt e të dashur, por Zoti i madhëruar, nga mëshira e Tij nuk ia pranon lutjen për keq, duke e ditur se pas pak kohe do të pendohet pse është ngutur.



**28. Nëse detyrohesh t'ua kthesh shpinën atyre** *(të afërmve etj.)*, **duke kërkuar mëshirën, të cilën e shpreson nga Zoti yt** *(furnizim për t'i ndihmuar ata)*, **atëherë thuaju atyre fjalë të mira** *(të lehta)*.

**29. Dhe mos e bën dorën tënde të lidhur për qafe** *(mos u bë koprrac)*, **e as mos e shtrij në tërësi, e të mbetesh i qortuar dhe duarthatë** *(nga shpenzimi i tepërt)*.

**30. S'ka dyshim se Zoti yt është Ai që furnizon me bollëk atë që do, dhe ia kufizon atij që do. Ai hollësisht e di për robtë e vet dhe i vështron.**

**31. Ju mos i mbytni fëmijët tuaj nga frika e varfërisë, se Ne ua sigurojmë furnizimin atyre dhe juve, e mbytja e tyre është mëkat i madh.**

**32. Dhe mos iu afroni imoralitetit** *(zinasë)*, **sepse vërtet ai është vepër e shëmtuar dhe është një rrugë shumë e keqe.**

**33. Dhe mos mbytni njeriun që Allahu ka ndaluar** *(mbytjen e tij)*, **përveç me drejtësi** *(që e kërkon sheriati)*. **E kush mbytet pa të drejtë** *(pa faj)*, **kujdestarit të tij Ne i kemi dhënë të drejtë** *(të kërkojë drejtësinë)*, **e ai të mos kalojë kufirin në mbytje derisa ai është i ndihmuar** *(prej Zotit)*.

**34. Mos përdoroni pasurinë e jetimit ndryshe vetëm në mënyrë më të mirë** *(për t'ia shtuar)*, **derisa ai ta arrijë pjekurinë e vet. Premtimin zbatonie, pse për premtim ka përgjegjësi.**

**35. Masën mbushnie kur matni** *(me enë)* **dhe peshoni me peshojë të drejtë** *(precize)*. **Kjo është më e dobishme dhe ka përfundim më të mirë.**

**36. Mos iu qas asaj për të cilën nuk ke njohuri, pse të dëgjuarit, të pamët dhe zemra, për të gjitha këto ka përgjegjësi.**

**37. Dhe mos ec nëpër tokë me mburrje, pse ti as nuk mund ta çashë tokën as nuk mund ta arrishë lartësinë e maleve.**

**38. E keqja e të gjitha këtyre është e urrejtur te Zoti yt.**

---

Vetëm mjeshtëria e përsosur e Zotit ka ditur ta errësojë natën për pushimin e njerëzve, e ta ndriçojë ditën për angazhimin e tyre për jetesë.

Jeta e njeriut i përngjanë fluturakës në relacion prej pikënisjes e deri në aterim. Gjatë atij relacioni shënohet gjithçka dhe ai shënim më vonë lexohet. Ashtu gjatë tërë jetës së njeriut mbahet shënimi i veprave që në ditën e gjykimit t'i lexojë ai vetë.

Secili njeri është përgjegjës i punës së vet, askush nuk do të shpërblehet prej punës së tjetrit, e as nuk do të ndëshkohet. Nëse dikush ka qenë iniciator i ndonjë pune e tradite të mirë, ai do të shpërblehet edhe prej punës së atyre që e punojnë atë, por në realitet ajo është punë edhe e iniciatorit, e kështu është edhe me iniciatorin e së keqes.

Zakonisht pasanikët, paria, njerëzit me pozitë janë ata që shkelin normat e Zotit, ngase e ndiejnë veten më të pavarur, andaj afër tyre i zë sherri edhe të tjerët, kur është fjala për këtë botë.

Të dhënat e Zotit nuk janë të kufizaura për palë njerëzish, ato janë të dedikuara për të gjithë njësoj, por duhet pasur kujdes në përgatitje për botën tjetër, për jetën e pasosur, pse të mirat e kësaj bote, sado që të jenë të këndshme, janë kalimtare, e nuk bën të humbet e përjetshmja për të përkohshmen. Edhe në këtë botë ekzistojnë dallime, dikush i pasur tjetri i varfër, dikush i dijshëm e tjetri jo aq. Kjo është një fshehtësi, të cilën nuk mund ta zbulojnë mendjet.



**39. Këto janë nga urtësia që Zoti yt të shpalli ty. Mos shoqëro me Allahun ndonjë zot tjetër e të hidhesh në xhehenem i qortuar dhe i larguar.***

**40. A mos u dalloi Zoti juaj me djem, e për vete zgjodhi melaiket që ju i mendoni femra? Vërtet, ju jeni duke thënë fjalë të mëdha.**

**41. Ne sqaruam në mënyrë të ndryshme** ***(argumentet)*** **në këtë Kur'an, ashtu që ata të nxjerrin përvojë, por kjo nuk u shtoi atyre tjetër, vetëm se largim** ***(nga e vërteta).***

**42. Thuaj: "Sikur të kishte zota të tjerë përveç Atij, sikundër thonë ata, atëherë ata** ***(zotat)*** **do të kërkonin rrugë për mbizotërim ndaj të Madhëruarit** ***(për t'ia marrë pushtetin).***

**43. I pa të meta është Ai, Lartësia e Tij është e madhe nga ajo që thonë ata.**

**44. Lartmadhëri të merituar i shprehin Atij shtatë qiejt e toka dhe çka ka në to, e nuk ka asnjë send që nuk e madhëron** ***(nuk i bën tesbihë),*** **duke i shprehur falënderim Atij, por ju nuk e kuptoni atë madhërim të tyre** ***(pse nuk është në gjuhën tuaj).*** **Ai është i butë dhe fal shumë.**

**45. Kur ti e lexon Kur'anin, në mes teje dhe atyre që nuk e besojnë botën tjetër, Ne e vëmë një perde të padukshme.**

**46. Ndërkaq, në zemrat e tyre vëmë një mbulesë dhe shurdhim të thellë të veshëve të tyre që nuk mund ta kuptojnë atë. E kur e përmend ti në Kur'an Zotin tënd, vetëm Atë, ata ikin mbrapa dhe largohen.**

**47. Ne e dimë më së miri përse ata e dëgjojnë atë** ***(Kur'anin)*** **kur vijnë të dëgjojnë ty dhe kur ata bisedojnë fshehtazi dhe kur ata zullumqarë thonë: "Ju nuk jeni kah pasoni tjetër, përveç një njeri të magjepsur!"**

**48. Shih se si të mveshin ty epitete** ***(i çmendur, poet, i magjepsur),*** **andaj ata kanë humbur dhe nuk mund të gjejnë rrugën** ***(e vërtetë).*****

**49. Ata thanë: "A pasi të bëhemi eshtra të kalbur, dhé e pluhur, a mos do të bëhemi krijesë e re e ringjallur?"**

---

* Pesha e rëndësisë së respektit ndaj prindërve, vërehet në atë se Zoti xh. sh. ka kërkuar menjëherë pas adhurimit ndaj Tij, respektimin ndaj prindërve. Kujdesi ndaj tyre kërkohet sidomos kur ata përjetojnë pleqërinë dhe bëhen të paaftë. Nuk lejohet kurrsesi ndonjë fjalë e rëndë që i prek ata, e veçanërisht kur ajo ka për qëllim hidhërimin e tyre.

Kërkohet kujdes edhe ndaj të afërmve, të varfërve dhe ndonjë të mbeturi në rrugë, e nëse nuk ka njeriu me çka t'u ndihmojë, atëherë ata duhet përcjellë me fjalë të mira.

Shpenzimet e panevojshme janë të ndaluara, e posaçërisht ato të kota që nuk i sjellin dobi askujt, ose ato në rrugë të këqija, sepse me ato shpenzime ndihmohet rruga e shejtanit.

Njeriu nuk duhet të jetë koprrac, por jo edhe tepër shpenzues. Thuhet se një grua e dërgon vajzën e vet të kërkojë nga Pejgamberi herkën - xhyben e tij, e derisa atë nuk e pati, ia dha këmishën e vet, por mbeti ulur në shtëpi dhe nuk mundi të dalë për namaz në xhami. Ky ishte shkaku i shpalljes së këtij ajeti.

Nga frika se do të varfërohen, që do të thotë se ende nuk i kishte kapur varfëria, disa xhahila arabë mbytnin vajzat e posalindura.

Furnizimi **(rrizku)** është i garantuar prej Zotit, Ai sipas dijes së Vet u jep njerëzve aq sa duhet.

Zinaja - kurvënia është ves i ndytë dhe shtazarak, me pasoja të mëdha.

Kujdestari, trashëgimtari i të mbyturit pa faj, ka të drejtë të kërkojë përmes drejtësisë hakmarrjen: të mbytet =



**50. Thuaj: "Edhe nëse të jeni gurë a hekur!"**

**51. Ose ndonjë krijesë që ju duket e madhe! Ata do të thonë: "Kush do të na riktheje neve në jetë?" Thuaj: "Ai që ju krijoi për të parën herë!" E ata do të tundin kokat e tyre nga ti e do të thonë: "Kur është ajo *(ringjallja)*?" Thuaj: "Ndoshta do të jetë afër!"**

**52. *(ringjallja është)* Atë ditë kur Ai ju thërret, kurse ju i përgjigjeni të përulur e duke lavdëruar Atë, e ju duket se nuk qëndruat *(në dynja)* vetëm pak kohë.**

**53. E ti robve të Mi thuaju: "Le ta thonë atë që është më e mira, pse djalli ndërsen mes tyre, e është e ditur se djalli është armik i hapët i njeriut".**

**54. Zoti i juaj më së miri e di gjendjen tuaj, nëse Ai do, ju mëshiron dhe nëse Ai do, ju dënon, e ty *(Muhammed)* nuk të kemi dërguar rojë të tyre *(nuk ta besuam ty punën e tyre e t'i fusësh me dhunë në besim)*.**

**55. Zoti yt e di më së miri gjendjen e atij që është në qiej e tokë. Ne kemi dalluar disa pejgamberë nga të tjerët, prandaj, Davudit i kemi dhënë Zebur *(shënime)*.**

**56. Thuaj: "Ftoni ata, të cilët i menduat *(zota)* pos Atij, e ata nuk mund të heqin prej jush mjerimin, as nuk mund të mënjanojnë".**

**57. Të tillë *(zotat)* që këta po lusin *(pos Zotit)*, vetë ata *(zotat e tyre)* kërkojnë afrimin *(te Zoti i vërtetë)*, shpresojnë në mëshirën e Tij dhe i frikësohen dënimit të Tij. Vërtet, dënimit të Zotit tënd është për t'iu ruajtur.**

**58. Nuk ka asnjë nga fshatrat *(nga vendbanimet e kundërshtarëve)* e që Ne nuk do ta shkatërrojmë ose ndëshkojmë atë me një dënim të ashpër para ditës së kijametit. Kjo është e theksuar në Libër *(Levhi Mahfudh)*.**

---

= fajtori, të paguajë gjakun ose t'ia falë. Këtë të drejtë ia ka dhënë Zoti, andaj ai nuk ka të drejtë të tejkalojë kufijtë e drejtësisë.

Ndaj pasurisë së jetimit duhet pasur kujdes, duhet ruajtur atë dhe brenda mundësive edhe duhet shtuar.

Tregtarët kanë përgjegjësi të madhe nëse bëjnë hile në matjen dhe në peshimin e gjësendeve.

Mos thuaj e pashë, pa e parë mirë, e dëgjova ose di pa e ditur mirë, pse për gjithë këtë ke përgjegjësi para Zotit.

Mendjemadhësia është e urrejtur edhe prej njerëzve edhe prej Zotit.

** Idhujtarët i urrenin për vete vajzat, e engjëjt që sipas mendimit të tyre ishin femra, ia përshkruanin Zotit bija. Edhe pse Kur'ani u solli atyre shembuj të llojllojshëm për mëvetësinë e Zotit, ata zota, do t'ia merrnin pushtetin Atij, por ata nuk ishin asgjë.

Nuk ka qenie as send që nuk e adhuron Zotin, që nuk ia njeh Madhërinë e Tij, që nuk vërteton mëvetësinë e Tij, por derisa ato adhurime nuk janë në gjuhën e njerëzve, ata nuk i kuptojnë. Zotin e madhërojnë: qiejt me kaltërsinë e tyre, bimët me gjelbërimin e tyre, uji me gurgullimin e tij, shpezët me këngën e tyre, dielli me lindjen e me perëndimin e tij, retë me shiun e tyre, të gjitha këto shprehin Madhërinë, fuqinë, urtësinë e Tij.

Kundërshtarët shkonin dhe e dëgjonin Muhammedin kur ai lexonte Kur'an, por me qëllim të keq, sepse përpiqeshin ta përqeshnin më vonë dhe të bënin tallje me të, e kur përmendej në Kur'an se vetëm një Zot është e nuk ka tjetër, kur mohoheshin rrënjësisht zotat e tyre, ata nuk mund të duronin, andaj sa mundnin iknin larg e më larg, sikur dreqi që ikën prej ezanit. Ku ta dimë, u kishte hyrë në gjak mohimi, andaj as zemrat e tyre nuk kuptonin, e as veshët e tyre nuk dëgjonin, përkundrazi, ata përpiqeshin ta diskualifikonin Muhammedin duke i thënë: sa i çmendur, sa poet, sa i magjepsur etj., por Zoti i dinte më së miri ato intriga të tyre, kurse Muhammedin e forconte.



**59. Neve nuk na pengoi asgjë që t'u sjellim argumente** *(mrekulli)*, **pos asaj që ata të parët i përgënjeshtuan ato. Ne i dhamë Themudit deven** *(mrekulli)* **konkrete, e ata e mohuan atë. E mrekullitë** *(ose fenomenet natyrore që shkatërrojnë)*, **Ne nuk i dërgojmë për tjetër vetëm për frikësim.**

**60. Përkujto, kur Ne të thamë: Zoti yt ka përfshirë** *(me dijen e Vet)* **të gjithë njerëzit** *(e di që këta nuk besojnë edhe në ju sjellësh mrekulli)*. **E atë pamjen tënde që të treguam** *(natën e Miraxhit)* **dhe pemën e mallkuar** *(të përmendur në Kur'an)*, **nuk i bëmë për tjetër vetëm se sprovë për njerëz. Ne i frikësojmë ata** *(idhujtarët)*, **po nuk u shton ai tjetër vetëm se rebelim të madh.***

**61. Përkujto kur Ne u thamë engjëjve: "Bëni sexhde Ademit!"** *(në shenjë përshëndetjeje)* **e ata i bënë, me përjashtim të Iblisit. Ai tha: "A t'i bëj sexhde atij që e krijove nga balta?"**

**62.** *(mandej vazhdoi e)***Tha: "A e sheh** *(i tha Zotit)* **këtë që Ti e vlerësove mbi mua, nëse më lë të jetojë deri në ditën e kijametit, unë gjithsesi do t'i shfaros pasardhësit e tij, me përjashtim të një pakice".**

**63.** *(Zoti)* **Tha: "Shko, e kush prej tyre vjen pas teje, shpërblimi juaj është xhehenemi, shpërblim i plotë".**

**64. Dhe me atë alarmin e zërit tënd, mashtroje atë që mundesh prej tyre, me kalorësit e këmbësorët tu thirri** *(bërtitu)* **ata, përzieju me ta në pasuri dhe në fëmijë dhe premtoju atyre, po shejtani nuk u premton tjetër, përveç mashtrim.**

**65. Në të vërtetë, ti nuk ke kurrfarë fuqie ndaj robërve të Mi. Mbrojtja e Zotit tënd është e mjaftueshme** *(për ata)*.

**66. Zoti juaj është Ai që për ju mundësoi lundrimin e anijeve në det në mënyrë që të kërkoni nga të mirat e Tij, Vërtet, Ai është shumë mëshirues ndaj jush.**

---

* Idhujtarëve u dukej e pamundur ringjallja, nuk donin të vërtetonin ngase do të duhej përgjigjur për veprat e tyre të ndyta, andaj sikur habiteshin nga thëniet e Kur'anit për një ngjarje të tillë. Kur'ani u thotë: do të ringjalleni dhe do t'i përgjigjeni thirrjes së Zotit për t'iu prezentuar Atij dhe atëherë do ta madhëroni Atë dhe do të kuptoni se kjo jetë ka qenë shumë e shkurtër, pos është vonë.

Besimtarët porositen të kenë kujdes për fjalën që e thonë, pse nëpërmjet fjalës së keqe, shejtani nxit armiqësi mes njerëzve, pra duhet ta ruajnë afërsinë mes vetes.

Zoti e di më së miri se kush do të besojë e kush jo, e di se kë është dashur ta dërgojë pejgamber, cilin ta gradojë më shumë. Këto janë punë të Zotit, andaj Muhammedi është vetëm udhëzues, e nuk është në kompetencën e tij t'i bëjë njerëzit të besojnë. Përmendet Davudi ngase jehuditë patën thënë se nuk ka as pejgamber pas Musait as libër pas Tevratit.

Dikush adhuronte engjëjt, dikush Uzejrin, e dikush Isain, e nuk e dinin se vetë këta të adhuruar të përmendur, përpiqeshin të gjejnë rrugën më të mirë në lutjet e tyre për t'iu afruar sa më afër Zotit Krijues, përpiqeshin ta fitojnë mëshirën e Zotit dhe gjithnjë ia kishin frikën dënimit të Tij.

Jobesimtarët kërkonin mrekulli konkrete prej Muhammedit, e Zoti i thotë: "Ne nuk na pengon asgjë që të sjellim ty mrekulli, por nëse mrekullia nuk respektohet, atëherë pason dënimi dhe shkatërrimi, sikurse i shkatërruam popujt e mëparshëm, e edhe ata Themud, popullin e Salihut, e popullin tënd, Muhammed, nuk do ta shkatërrojë me fenomene të natyrës, ata që nuk do të besojnë Ty, do të pësojnë disfatë prej besimtarëve të tu, ose do të mbeten të dënohen me zjarr në botën tjetër.



**67. E kur ju kap juve paniku *(frika)* në det, i humbni *(nga kujtesa)* ata që i lutni, u mbetet vetëm Ai *(Allahu)*, mirëpo pasi që Ai t'ju shpëtojë e të arrini në tokë, ia ktheni shpinën. Ashtu, njeriu është përbuzës.**

**68. A mos jeni të siguruar që nuk do t'u shafitë në tokë ose nuk do t'ju lëshojë ndonjë shtërngatë e ju nuk do të keni mbrojtës.**

**69. A mos jeni të sigurt se Ai nuk do t'ju kthejë njëherë tjetër në det, e t'ju lëshojë ndonjë furtunë të erës, e për shkak të mosbesimit tuaj t'ju fundosë, e pastaj nuk do të gjeni kush do të hakmerrej kundër nesh për ju.***

**70. Ne, vërtet nderuam pasardhësit e Ademit *( njerëzit )*, u mundësuam të udhëtojnë hipur në tokë e në det, i begatuam me ushqime të mira, i vlerësuam ata *(i lartësuam)* ndaj shumicës së krijesave që Ne i krijuam.**

**71. *(përkujto)* Ditën kur do të thërrasim secilin njeri me prijësin *(librin, pejgamberin, shënimet e veprave)* e tyre. E atij që i jepet libri i tij nga e djathta e tij, të tillët i lexojnë shënimet e tyre *(të mira)*, dhe nuk u bëhet padrejtë asnjë fije.**

**72. E kush ka qenë i verbër në këtë *(botë)*, ai do të jetë edhe në botën tjetër i verbër dhe më i humburi i rrugës së drejtë.**

**73. Në të vërtetë ata *(idhujtarët)* gati arritën të sprovojnë ty nga ajo që Ne të shpallëm, e të trillosh tjetër nga çka të shpallëm, e atëherë do të zinin ty mik.**

**74. Dhe sikur Ne të mos të kishim forcuar ty, ti gati anove diçka pak te ta.**

**75. E atëherë Ne do ta shijonim mundimin dyfish të kësaj jete dhe dyfish të jetës tjetër, e pastaj ti nuk do të gjeje mbrojtës kundër nesh.**

---

Zoti me dijen e Vet të pakufisme e di se kush do të besojë e kush jo, edhe sikur t'u sillte mrekullitë që i kërkuan. Disa prej tyre nuk besuan Miraxhin, e kur u tha Muhammedi se në xhehenem është një pemë që quhet "**Zekkum**",Ebu Xhehli bëri tallje dhe u tha kurejshitëve: Muhammedi po ju frikëson me pemën Zekum, a dini çka është Zekumi? Është hurma dhe ulliri, pastaj e thirri shërbëtoren t'ju sillte dhe të ushqehen me to në shenjë talljeje . Kjo pemë e mallkuar është e përmendur në Kur'an si ushqim i atyre që do të jenë në xhehenem, e që do t'u copëtojë mushkëritë ngrënia e saj. E qe, nuk besuan mrekullitë e Pejgamberit, pse shejtani gjithnjë i ka mashtruar njerëzit, ngase është betuar se është armik i tyre.

* Armiqësia e shejtanit kundër njerëzve është e pranishme prej Ademit, kur bëri kryelartësi dhe për atë shkak u përjashtua prej mëshirës së Zotit, por u betua se do të përpiqet t'u hakmirret njerëzve sa të ekzistojë jeta. Zoti xh. sh. i dha leje të veprojë, duke i thënë se robtë e sinqertë ndaj Meje, besimtarët e denjë, i mbroj Unë, e ti nuk ke fuqi t'i mashtrosh. Shoqërimi i tij në pasuri të njerëzve është te ata që pasurinë e tyre e fitojnë në mënyrë të palejueshme, haram, ose e shpenzojnë pa vend. E përzierja e tij në fëmijë, manifestohet te fëmijët pa kurorë, te imoraliteti.

Është karakteristike se njerëzit shkojnë pas mësimeve të dreqit, madhërojnë e adhurojnë çka nuk duhet, por kur e vërejnë rrezikun se do të shkatërrohen si kur i kapin valët e detit, ata i harrojnë të gjitha ato mësime dhe adhurime të gabuara e i drejtohen Zotit të madhëruar, sepse e dinë se vetëm Ai mund t'i shpëtojë në ato raste, por sa të çlirohen e vazhdojnë mbrapështinë e tyre, e nuk mendojnë se Zoti i ka në dorë dhe kur të dojë i shkatërron.



**76. Ata gati të shqetësuan në tokë** *(në Mekë)* **për të përzënë prej saj, po atëherë edhe ata nuk do të mbeteshin pas teje** *(pas pak kohe do të shkatërroheshin).*

**77. Ky është ligj i Tij edhe me të dërguarit që i dërgoi para teje. E në ligjin Tonë ti nuk gjen ndryshim.**

**78. Fale namazin kur zbret** *(nga zeniti)* **dielli, e deri në errësirën e natës dhe bëre lutjen** *(namazin)* **e agimit. Vërtet, lutja e agimit është e përcjellur.**

**79. Dhe në një pjesë të natës zgjou me të** *(me Kur'anin - namazin)*, **është e sigurt se Zoti yt do të ngrisë ty në një vend të lavdishëm.**

**80. Dhe thuaj: "Zoti im, më shpjer në vend të mirë dhe më nxjerr në mënyrë të ndershme dhe nga ana e Jote më dhuro fuqi ndihmuese".**

**81. Dhe thuaj: "Erdhi e vërteta e u zhduk e kota". Vërtet, e kota gjithnjë ka qenë e zhdukur.**

**82. Ne të shpallim Kur'anin që është shërim dhe mëshirë për besimtarët, kurse jobesimtarëve nuk u shton tjetër përpos dëshprim**

**83. E kur e begatojmë** *(me të mira)* **njeriun, ai prapësohet dhe largohet i mashtruar, e kur e godet e keqja, ai humb shpresën.**

**84. Thuaj: "Secili vepron sipas rrugës së vet, e Zoti juaj e di më së miri për atë që është në rrugë më të drejtë".**

**85. Të pyesin ty për shpirtin; Thuaj: "Shpirti është çështje që i përket vetëm Zotit tim, e juve ju është dhënë fort pak dije".***

**86. Po të kishim dëshiruar, Ne do ta shlyenim nga gjoksi yt atë që të shpallëm ty, e ti nuk do të gjeje mbrojtës që do të ruante.**

---

* Njeriun e dalloi Zoti me të menduar prej gjallesave të tjera, e kur ai e gjeti edhe rrugën e drejtë, u bë më i lavdishëm se krijesat e tjera.

Për prijësin, sipas së cilit do të thirren njerëzit në ditën e gjykimit, interpretuesit e Kur'anit kanë dhënë mendime: do të thirren sipas pejgamberit të vet, do të thirren sipas librit - shpalljes, do të thirren sipas prijësit të tyre të fesë dhe do të thirren sipas shënimeve të veprave.

Njerëzve të shpëtuar u jepen shënimet e veprave nga e djathta dhe ata të gëzuar do t'i lexojnë ato. E ai që ka qenë i verbër, për rrugën e drejtë, edhe në ahiret do të jetë i verbër.

Idhujtarët e lutën Muhammedin: të mos i asgjësojë zotat e tyre e ata do ta lutnin Zotin e tij, t'ju përcaktojë vend të veçantë parisë e të mos ulen së bashku me të varfërit etj., por Zoti e mbrojti prej intrigave të tyre.

Rregull e Zotit është që, ata të cilët e përzënë Pejgamberin, t'i shkatërrojë, e ashtu do të bënte edhe me mekasit sikur ta përzinin Muhammedin, e rregulla e Zotit nuk pëson ndryshime.

Me ajetin për faljen e namazit janë përfshirë të gjitha kohët: prej mes ditës - dreka dhe iqindia, prej territ - akshami dhe jacia, e edhe sabahu.



**87. Por kjo është mëshirë nga Zoti yt dhe mirësia e Tij ndaj teje, vërtet është e madhe.**

**88. Thuaj: "Edhe sikur të bashkoheshin njerëzit dhe xhinët për të sjellë një Kur'an të tillë, ata nuk do të mund të bënin si ky sado që do ta ndihmonin njëri-tjetrin".**

**89. Ne u sqaruam njerëzve në këtë Kur'an shembuj *(argumente)* të çdo lloji, e shumica e njerëzve nuk deshi tjetër, vetëm mohimin.**

**90. Ata thanë: "Nuk të besojmë ty deri që të na nxjerrsh prej tokës burime.**

**91. Ose, *(nuk të besojmë deri që)* të kesh kopshte me hurma e me rrush, e të bësh të rrjedhin vazhdimisht lumenj në mesin e tyre.**

**92. Ose, *(nuk të besojmë derisa)* të bjerë mbi ne qielli copa-copa, ashtu si po mendon ti *(se do të na dënojë Zoti)*, apo të na sjellsh Allahun dhe engjëjt pranë nesh.**

**93. Ose të kesh një shtëpi prej ari, apo të ngjitesh lart në qiell, po ne nuk të besojmë për ngjitjen tënde derisa të na sjellsh një libër që ta lexojmë?!" Thuaj: "Subhanallah - i Madhërishëm është Zoti im, a mos jam unë tjetër vetëm se njeri, pejgamber?"**

**94. Po njerëzit nuk i pengoj tjetër që të besojnë, kur u erdhi atyre shpallja, vetëm se thoshin: "A thua Allahu dërgoi njerin pejgamber?"**

**95. Thuaj: "Sikur të kishte në tokë engjëj që ecin qetë *(si njerëzit)*, Ne do t'u çonim atyre nga qielli engjëj pejgamberë!"**

**96. Thuaj: "Allahu më mjafton për dëshmitar mes meje dhe mes jush, Ai hollësisht i njeh dhe i sheh robtë e vet".***

---

Pejgamberi lutet të vdesë me iman dhe të ringjallet po ashtu me iman. Kur hyri në Mekë, si çlirues i saj, thoshte: Shkëlqeu feja islame e u fundos idhujtaria.

Kur'ani është mbrojtës prej sëmundjeve siç janë: xhahilijjeti, kotësia, zilia etj., e është edhe mëshirues që shëron ata që pendohen. Njeriu në përgjithësi është i dobët, pse kur është në gjendje të mirë i rritet mendja, e kur është në të keqe dëshprohet tepër, por jo të gjithë, secili vepron sipas karakterit të tij.

Rreth shpirtit nuk di askush pos Zotit, çështja e shpirtit është çështje sekrete, andaj çdo përpjekje për shpjegim rreth tij, është vetëm hamendje.

* Ndihma e Zotit bëri që Kur'ani të mësohet përmendësh dhe të ruhet në gjoksin e Pejgamberit dhe të sahabëve, e të pasardhësve të tyre deri më sot dhe kështu do të vazhdojë të jetë i ruajtur në zemrat e njerëzve deri pak para kijametit, kur do të tërhiqet.

Për mrekullinë e Kur'anit, të paarritur prej askujt tjetër, është theksuar në disa vende në Kur'an.



**97. Atë që Allahu e drejton në rrugë të drejtë, ai është udhëzuar, e atë që e le të humbur, për ata nuk do të gjesh ndihmëtarë përveç Atij. Në ditën e kijametit Ne i tubojmë ata duke i tërhequr rrëshqanas me fytyra për dhé, të verbër, memecë të shurdhët. Vendi i tyre është xhehenemi, sa herë që të pushojë flaka Ne u shtojmë flakën e zjarrit.**

**98. Ai *(dënim)* është meritë e tyre, ngase ata mohuan argumentet tona dhe thanë: "A pasi të bëhemi eshtra e pluhur do të ringjallemi krijesë e re?"**

**99. A nuk e kuptuan ata se Allahu që krijoi qiejt e tokën është i plotfuqishëm që të krijojë ashtu siç janë ata, dhe Ai u ka caktuar afatin *(e vdekjes e të ringjalljes)* në të cilin nuk ka dyshim, po zullumqarët nuk deshën tjetër, vetëm të refuzojnë.**

**100. Thuaj: "Sikur të kishit depotë e begative të Zotit tim, nga frika se po shpenzohen, do të bëheni koprrac; njeriu është dorështrënguar".**

**101. Ne i patëm dhënë Musait nëntë argumente *(mrekulli)* të qarta. Pyeti pra ti *(Muhammed)* beni israilët *(nëse duan të dëshmojnë)* kur ai u ka ardhur atyre *(Musai)*, e atij i pat thënë faraoni: O Musa, unë mendoj ti je i magjepsur!**

**102. Ai *(Musai)* tha: "Po ti e di se ato *(mrekullitë)* nuk i zbriti kush tjetër pos Zotit të qiejve e të tokës, i zbriti të dukshme, e unë besoj, o faraon! se ti je i shkatërruar."**

**103. Ai *(faraoni)* deshi t'i dëbojë ata nga vendi *(Egjipti)*, kurse Ne e përmbysëm atë dhe gjithë ata që ishin me të së bashku.**

**104. Pas tij beni israilve u thamë: "Rrini në vend, e kur të vijë koha e botës tjetër, Ne ju sjellim të gjithëve të përzier".**

---

Paria kurejshite ishte tubuar te Qabja dhe çuan e thirrën Pejgamberin të bisedojnë me të, e ai i gëzuar se ndoshta do ta pranojnë dinin islam shkoi me të shpejtë e ata i thanë: "Na ke sjellë diçka të re, po na i përqesh prindërit, po na i fyen zotat dhe fenë, na ke shpërndarë, je bërë njëfarë mendjelehti. Nëse ke për qëllim pasuri, po të pasurojmë, nëse dëshiron pozitë po të zgjedhim kryetar, nëse të kanë sëmurë xhindet, po kërkojmë shërim për ty!" Pejgamberi tha: "Unë nuk mendoj për atë që thoni, nuk dua pasuri, nuk dua pozitë, nuk jam i sëmurë, po Allahu më dërgoi pejgamber, nëse besoni do të fitoni të mirat e kësaj dhe të botës tjetër, e nëse refuzoni, unë do të duroj deri që Allahu të bjerë vendim mes meje dhe jush!" Ata i thanë: "Nëse këto nuk i pranon, ti pra e di se ne jemi shumë ngushtë për ujë, për ushqim etj., prandaj, lute Zotin tënd të na i bëjë kodrat ar, të na sjellë lumenj, të kemi kopshte, pallate nga ari!" Këto pyetje të tyre ishin shkak i shpalljes së këtyre ajeteve.



**105. Ne me urtësi e zbritëm atë** *(Kur'anin)* **dhe me urtësi është zbritur. E ty nuk të dërguam tjetër vetëm se përgëzues dhe qortues.**

**106. Dhe** *(ta shpallëm)* **Kur'anin që Ne e ndam pjesë-pjesë për t'ua lexuar njerëzve dalëngadalë dhe ashtu e shpallëm atë një pas një.**

**107. Thuaj: "I besuat ju atij ose nuk i besuat** *(atij nuk i bëhet dëm)*, **e atyre që u është dhënë dijeni** *(nga librat e parë)* **para tij, kur u lexohet atyre, ata hudhen me fytyra** *(përdhe)* **duke i bërë sexhde".**

**108. Dhe thonë: "I lartësuar është Zoti ynë, premtimi i Zotit tonë është i realizuar".**

**109. Dhe duke qarë hudhen me fytyra** *(kur dëgjojnë Kur'anin)* **dhe ai ua shton edhe më përuljen** *(ndaj Allahut)*.

**110. Thuaj: "Thërrisni: Allah ose thërrisni Er Rrahman, me cilindo që ta thërrisni** *(me këta dy emra)*, **emrat e Tij janë më të bukurit. E ti mos ngrit zërin** *(duke lexuar)* **në namazin tënd, po as mos e ul tepër në të, mes kësaj kërkoje një rrugë mesatare".**

**111. Dhe thuaj: 'Falenderua qoftë Allahu, i cili nuk pati fëmijë dhe nuk ka për Të shok në sundim, dhe sa i përket aftësisë, nuk ka nevojë për ndihmëtarë, dhe madhëroje Atë me madhërinë që i takon'.***

## SURETU EL KEHF

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!.*

**1. Falënderimi i takon vetëm Allahut që ia shpalli robit të vet Librin dhe në të nuk lejoi ndonjë kundërthënie.**

**2.** *(ia shpalli)* **Të saktë** *(pa shmangie)*, **për t'ua tërhequr vëretjen** *(atyre që nuk besojnë)* **ndaj një dënimi të rëndë prej Tij, e për t'i përgëzuar besimtarët që bëjnë vepra të mira, se ata do të kenë një shpërblim të mrekullueshëm.**

**3. Duke qenë në të përgjithmonë.**

**4. Për t'ua tërhequr vërejtjen atyre që thanë se Allahu ka fëmijë.**

---

* Të lumtur janë ata që gjetën rrugën e drejtë, e të mjerë janë ata që nuk deshën të mendojnë për fuqinë e Zotit, por thoshin: si mund të ringjallemi pasi të kalben eshtrat e të bëhemi dhé e pluhur, e nuk mendonin se Ai Zot që krijoi qiej e tokë, ka fuqi t'i ringjallë ata. I ringjall, por për shkak të kokëfortësisë së tyre do të tërhiqen për këmbësh, kurse fytyra u shkon zhag për tokë; do të futën në xhehenem dhe sa herë që u digjet trupi, u përtërihet ashtu që zjarri të marrë hov edhe më të madh. Pastaj Kur'ani u thotë, ju kërkoni pasuri, e sikur t'i kishit depotë e nimeteve të Zotit, ju do të frikësoheshit se po shpenzohet e nuk do të mund t'i furnizonit njerëzit.

Mohuesve të besimit nuk u thyen mendjen as mrekullitë më konkrete. Zoti ia pat dhënë Musait nëntë mrekulli, po faraoni dhe ithtarët e tij nuk i besuan, andaj e merituan shkatërrimin.

Kur'anin e shpalli Zoti me urtësinë e Vet të pashoqë, e shpalli pjesë-pjesë e dalëngadalë, ashtu që më lehtë ta mësonin dhe ta nxinin përmendësh, e edhe sipas nevojës për zgjidhjen e ndonjë çështjeje. Idhujtarët e besuan ose nuk e besuan, atij nuk i bie vlera. Dijetarët e librave të mëparshëm, të cilët kishin lexuar librat e tyre dhe ishin njerëz të mirë e të sinqertë, kur dëgjonin leximin e Kur'anit, hidheshin me fytyra në tokë, duke adhuruar Zotin dhe duke i shprehur lavdërim për premtimin e Tij të pathyeshëm.

Jobesimtarët e dëgjuan Muhammedin duke thirrur Zotin: O Allah, O Rrahman, e thanë: ky na thërret të besojmë një Zot, e vetë po u lutet dy zotave. Kur'ani u tha se Zoti ka shumë emra dhe të gjthë emrat e Tij janë më të bukurit, pra e thirrët me atë ose me këtë është krejt një, Zoti është një e emra ka shumë.

Pejgamberi urdhërohet të mos e ngrisë shumë lart zërin duke lexuar Kur'an kah falej, pse idhujtarët e fyenin kur e dëgjonin, e porositet që të mos e ulë tepër zërin e të mos e dëgjojnë ata që falën pas tij. Ky ishte shkak i zbritjes së këtij ajeti.

*Me ndihmën e Zotit përfundoi përkthimi dhe komentimi i kaptinës El Israë. Lavdëruar qoftë Allahu!*

---

# SURETU EL KEHF
## KAPTINA 18

*E zbritur në Mekë, pas sures "El Gashije", ajete: 110.*

*Kjo është një prej atyre pesë kaptinave të Kur'anit që fillojnë me **"El Hamdu Lilahi..."**, e që janë: Fatiha, En'amë, Sebe, Fatir dhe kjo,*

*Në këtë kaptinë përshkruhen tri tregime të bukura të Kur'anit, përmes së të cilave fitohet përshtypje e madhe në fuqinë e pakufishme të Zotit krijues.*

*Në tregimin e parë flitet për **"As-habi Kehf"**, për banuesit e shpellës, të cilët flijuan jetën për hir të besimit të drejtë. Ata ishin disa djelmosha të rinj besimtarë, të cilët u larguan prej vendlindjes së vet me qëllim që ta ruajnë besimin dhe u strehuan në një shpellë, ku ndejtën treqind e nëntë vjet, e pastaj Allahu i zgjoi prej atij gjumi aq të gjatë.*

*Tregimi i dytë përshkruan takimin e Musait me atë njeriun e dijshëm, si duket me Hidrin **(Hizrin)** dhe ngjarjet, të cilat e habitin Musain ngase nuk ishte në gjendje t'i kuptojë fshehtësitë e tyre, andaj edhe kundërshtoi. Përmendet rasti i prishjes së një anijeje, i mbytjes së një djali të ri dhe i ndreqjes së një muri të shtrembëruar. Ai njeri i dijshëm i tregon Musait për fshehtësinë e atyre ngjarjeve, por ia tërheq vërejtjen se si nxënësi duhet të tregojë respekt e bindje ndaj profesorit.*

*Në tregimin e tretë përshkruhet sundimi i Dhulkarnejnit, i një sundimtari të drejtë e të devotshëm, të cilit Zoti i kishte dhënë pushtet të gjerë në lindje e perëndim dhe i cili e ndërtoi një pendë të madhe.*

*Sikurse parashtrimi i këtyre tri tregimeve që ka qëllim të caktuar, ashtu edhe tre shembuj që përmenden në këtë kaptinë, vërtetojnë se nuk është e lidhur çdo e mirë për pasurinë as për pushtetin, por për rrugën e drejtë e të vërtetë.*

*Në shembullin e parë figuron ai pasaniku që kishte dy kopshte të mëdha e të begatshme e që ishte mashtruar pas tyre dhe harruar Zotin, dhe ai i varfëri që ishte krenar për besimin e vet të derjtë.*

*I bëhet një krahasim jetës së kësaj bote me të të gjitha stolitë dhe bukuritë e saj, por jetë e shkurtër dhe u zhdukur, dhe jetës së botës tjetër me begati e të mira të papërshkruara, e edhe të përjetshme.*

*Në shembullin e tretë i bëhet një vështrim dëmit dhe dëshprimit të përjetshëm, i cili ishte rrjedhojë e mendjemadhësisë. Këtë pasojë Kur'ani e parashtron përmes ngjarjes kur shejtani refuzon urdhërin e Zotit dhe nuk deshi t'i përulet Ademit, e si masë kundër mendjemadhësisë së tij, ai goditet me mallkim dhe përbuzje prej Zotit mëshirues.*

*Quhet: **"Suretul Kehfi"** - kaptina e shpellës ngase është një rrëfim i çuditshëm në të cilin manifestohet një mrekulli e madhe Hyjnore.*



**5. Dhe për atë *(fëmijë)*, as ata, e as të parët e tyre nuk kanë kurrfarë dijenie. Sa e madhe është ajo fjalë që del nga gojët e tyre, e ata nuk thonë tjetër vetëm se gënjeshtër.**

**6. A thua ti, do ta shkatërrosh veten nga hidhërimi pas tyre, nëse ata nuk i besojnë këtij ligjërimi *(Kur'anit)*?**

**7. Gjithçka që është mbi tokë, Ne e bëmë stoli të saj, për t'i provuar ata, se cili prej tyre do të jetë më vepërmirë.**

**8. Ne kemi për ta bërë gjithçka që është mbi të dhé pa bimë *(shkatërrojmë çdo gjelbërim)*.***

**9. A mos mendove ti se ata të vendosurit e shpellës dhe Rekimit ishin nga mrekullitë Tona më të çuditshme?**

**10. Kur djelmoshat u strehuan në shpellë e thanë: "O Zoti ynë, na dhuro nga ana Jote mëshirë dhe na përgatit udhëzim të drejtë në tërë çështjen tonë!"**

**11. Ne u vumë mbulojë mbi veshët e tyre *(i vumë në gjumë)* në shpellë për disa vite me radhë.**

**12. Pastaj ata i zgjuam *(prej gjumit)* për të parë se cili prej atyre dy grupeve është më preciz në njehësimin e kohës sa qëndruan gjatë.**

**13. Ne po të rrëfejmë saktë çështjen e tyre. Ata ishin disa djelmosha, kishin besuar Zotin e tyre, e Ne atyre edhe më ua shtuam bindjen.**

**14. Edhe i forcuam zemrat e tyre *(i bëmë të qëndrueshëm)* sa që kur u ngritën thanë: "Zoti ynë është Zoti i qiejve e i tokës, nuk adhurojmë ndonjë zot tjetër pos Tij, pse atëherë do të thoshim diçka shumë mizore!"**

**15. Këta, populli ynë ka besuar zota të tjerë pos Atij, pse pra nuk sjellin ndonjë argument të qartë për ata? A ka më mizor se ai që shpif gënjeshtër ndaj Allahut?**

---

* Zoti xh. sh. lavdëron Veten e madhëruar, që ia shpalli Kur'anin Muhammedit libër të saktë, të drejtë, e pa kurrfarë të metash e kundërthëniesh, që atyre që nuk besojnë t'u tregojë për dënimin e rëndë të Zotit, që t'u tregojë edhe atyre që i shpifin gënjeshtra Zotit sikurse Ai ka fëmijë, se ajo është rrenë e trilluar pa kurrfarë argumenti. Për besimtarët që bëjnë vepra të mira, u është garantuar xhenneti në të cilin do të jenë përgjithmonë.

I tërhiqet vërejtja Muhammedit, jo për ndonjë gabim, por pse e hidhëron veten aq shumë pas kurejshitëve pse nuk po e besojnë Kur'anin.

Bukuritë e kësaj bote janë vetëm sprovë për njerëz, se cili prej tyre do të shfrytëzojë në mënyrë të njërezishme, e cili do t'i kalojë kufijtë pas tyre, e dihet se të gjitha këto stoli të tokës një ditë do të asgjësohen, e toka do të mbetet viran.



**16. Derisa jeni izoluar prej tyre dhe prej asaj që adhurojnë ata, pos Allahut, atëherë strehonu në shpellë, e Zoti juaj ju dhuron nga mëshira e Tij e gjerë dhe ju lehtëson në çështjen tuaj atë që është në dobinë tuaj.**

**17. Dhe ti e shihje diellin kur lindte bartej prej shpellës së tyre nga ana e djathtë, e kur perëndonte largohej nga ata nga ana e majtë, e ata ishin në një vend të gjerë të saj. Kjo ishte një nga argumentet e Allahut. Atë që e udhëzon Allahu, ai vërtet është udhëzuar, e atë që e humb, ti nuk do të gjejsh për të ndihmës që do ta udhëzonte.**

**18. Do të mendoje se ata janë të zgjuar, ndërsa ata ishin fjetur, e Ne i rrotullonim herë në krahun e djathtë e herë në të majtin. Qeni i tyre kishte shtrirë këmbët e para pranë hyrjes. Sikur të kishe hasur në ta, do të ishe kthyer duke ikur dhe do të ishe mbushur frikë prej tyre.**

**19. Ashtu *(sikurse i vumë në gjumë)* i zgjuam ata që të pyesin njëri-tjetrin *(se sa kanë fjetur)*. Njëri prej tyre foli e tha: "Sa keni ndejur?" Ata thanë: "Kemi ndejur një ditë ose një pjesë të ditës!" Disa thanë: "Zoti juaj e di më së miri se sa keni ndejur, prandaj dërgonie njërin prej jush me këtë argjend *(monedhë argjendi)* në qytet, e të zgjedhë ushqim më të mirë, e t'ju sjellë atë juve dhe le të ketë shumë kujdes e të mos i japë të kuptojë askujt për ju".**

**20. Pse, nëse ata *(të qytetit)* kuptojnë për ju, do t'ju mbysin me gurë, ose do t'ju kthejnë në fenë e tyre, e atëherë kurr nuk keni për të shpëtuar.***

* Çështja e atyre të strehuarve në shpellë, ishte një nga mrekullitë e Zotit, po jo edhe më e rëndësishmja, sepse në faqet e kësaj bote ka mrekulli që ia kalojnë kësaj.

"**Kehf**" i thuhet shpellës, e "**Rekimë**", ndoshta ishte pllaka e gurit në të cilën ishin gdhendur emrat e atyre që u fshehën në shpellë. Ka mendime se kodra, ose lugina ku gjendej shpella quhej Rekimë, ose fshati nga ishin djelmoshat quhej ashtu.

Komentuesit e Kur'anit e përshkruajnë ngjarjen kështu: Njëfarë sunduesi i quajtur Dekijanus, pas kohës së Isait a.s. që sundonte në qytetin Tarsus *(tash në territorin e Turqisë)*, detyronte njerëzit të adhurojnë idhuj, statuja, e çdo njeri që e besonte Zotin një, ai e mbyste. Një grup djelmoshash të moshës shumë të re, vendosin t'i mbesin besnikë fesë së drejtë, andaj bashkohen dhe ikin drejt maleve ku kishte shpella, e rrugës u bashkohet edhe një bari me qenin e vet, e shkojnë e hyjnë në atë shpellë. Në mëngjes, kur dëgjon sunduesi për ikjen e tyre u vihet prapa me ushtri deri te hyrja e shpellës, por asnjë prej tyre nuk pati guxim të hyjë në të, andaj vendosën t'ia mbyllin hyrjen me gurë të mëdhenj e t'i lënë të vdesin nga uria. Pas lutjes që i shprehin Zotit xh. sh. ata i kap gjumi dhe qëndruan fjetur shumë vjet. Si duket hyrja në shpellë ishte nga veriu, andaj nuk i kapte dielli as në mëngjes as në mbrëmje. Qeni kishte vënë kokën mbi dy këmbët e para të shtrira sikur rrinte gati për mbrojtje të menjëhershme. Për të mos u lënduar njëra anë e trupit të tyre, Zoti me fuqinë e Tij i rrotullonte sa në të djathtë e sa në të majtë. Kur u zgjuan nga gjumi ishin uritur dhe menduan se kishin fjetur tërë ditën ose pjesën më të madhe të saj. E dërguan njërin në qytet t'ju blejë ushqim, duke porositur që të mos bjerë në sy e të zbulohet. Kur hyri në qytet, u habit, pse nuk ishte ai që kishte qenë dhe nuk njihte asnjë njeri. E bleu ushqimin e kur ia dha shitësit monedhat e argjendit, ai u habit dhe i tha: Prej nga këto? Aty u grumbulluan



**21. Dhe ashtu** *(sikurse i zgjuam nga gjumi)* **i zbuluam** *(t'i shohin njerëzit)*, **e të kuptojnë se premtimi i Allahut** *(për ringjallje)* **është i sigurt dhe se katastrofa e përgjithshme** *(kijameti)* **është e padyshimtë.** *(i zgjuam)* **Mu atëherë kur ata** *(populli)* **bisedonin për çështjen e tyre dhe thanë: "Ndërtonu atyre një ndërtesë** *(të jetë shenjë)*. **Zoti i tyre di më së miri për ta. E ata që ishin me shumicë thanë: "Do të ndërtojmë gjithqysh në hyrjen e tyre një xhami".**

**22. Ata** *(që bisedonin për këtë)* **do të thonë: "Ishin tre, i katërti i tyre ishte qeni i tyre, dhe thonë: "Ishin pesë, e qeni i tyre ishte i gjashti i tyre" kjo ishte hamendje, po edhe thonë: "Ishin shtatë e qeni i tyre ishte i teti!" Thuaj: "Zoti im di më së miri për numrin e tyre, përveç një pakice nuk di kush për ta, e ti** *(Muhammed)* **mos polemizo për numrin e tyre vetëm ashtu në tërësi, dhe askë mos pyet për ta".**

**23. Dhe mos thuaj kurrsesi për ndonjë çështje: "Unë do ta bëj këtë nesër!"**

**24. Vetëm** *(nëse i shton)*: **"Në dashtë Allahu!" E kur të harrosh, përmende Zotin tënd dhe thuaj: "Shpresohet se Zoti im do të më japë udhëzim edhe më të afërt prej këtij** *(të as-habi kehfit)*".

**25.** *(dhe thonin)* **Ata qëndruan në shpellën e tyre treqind e nëntë vjet.**

**26. Thuaj: "Allahu e di më së miri sa kanë ndejur, Atij i takon fshehtësia e qiejve dhe e tokës. Çfarë** *(i çuditshëm)* **është të pamët e Tij dhe çfarë është të dëgjuarit e Tij! Pos Tij ata** *(njerëzit)* **nuk kanë ndihmëtarë. Në vendimin e Tij nuk mund t'i përzihet askush.**

**27. Lexo çka të është shpallur ty nga libri i Zotit tënd! Nuk ka kush që mund t'i ndryshojë fjalët e Tij dhe pos Tij, nuk mund të gjejsh strehim.**

---

njerëz e po i shikojnë të hollat dhe të habitur i thanë se mos ke gjetur ndonjë thesar të hollash. Ai u betua në Zotin se nuk ka gjetur, por janë të hollat e tyre. Ata i thanë se ato të holla janë të kohës së sundimtarit Dekijanus. Atëherë djaloshi pyeti: Ç'është puna e Dekijanusit? Iu përgjegjën se ai ka vdekur shekuj më parë. Atëherë u tregon për rastin e tyre, e banorët e qytetit e lajmërojnë sunduesin e qytetit i cili ishte besimtar i mirë. Sunduesi së bashku me ushtri e popull shkoi te shpella. Ata në shpellë dëgjuan zhurmën dhe hingëllimën e kuajve e menduan se i ka rrethuar Dekijanusi, andaj u ngritën e po i luten Zotit. Sunduesi hyri brenda, i gjeti duke u lutur, e kur e kryen lutjen, ai i përqafoi që të gjithë dhe i njoftoi se ai e beson një Zot sikurse edhe ata, e se Dekijanusi ishte zhdukur. Dëgjoi fjalët dhe ngjarjen e tyre dhe e kuptoi se Allahu i zgjoi ata për të qenë çështja e tyre një argument për njerëz. Pastaj i zuri gjumi dhe vdiqën, e njerëzit thanë: Do t'u ndërtojmë atyre një faltore aty.

**28. Përkufizoje veten tënde me ata që lusin Zotin e tyre mëngjes e mbrëmje, e që kanë për qëllim kënaqësinë *(razinë)* e Tij, dhe mos i hiq sytë e tu prej tyre e të kërkosh bukurinë e kësaj bote dhe mos iu bind atij që ia kemi shmangur zemrën e tij prej përkujtimit ndaj Nesh dhe i është dhënë epshit të vet, pse puna e tij ka mbaruar.**

**29. E ti thuaj: "E vërteta është nga Zoti juaj, e kush të dojë, le të besojë, e kush të dojë, le të mohojë. Ne kemi përgatitur për jobesimtarët zjarr që muret e tij *(të flakës)* i rrethojnë ata, e nëse kërkojnë shpëtim, ndihmohen me një ujë si katran që përzhit fytyrat. E shëmtuar është ajo pije, e vend i keq është ai".**

**30. E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, s'ka dyshim se Ne nuk i humbim shpërblimin atij që është bamirës.**

**31. Të tillët e kanë xhennetin e Adnit, nën të cilin rrjedhin lumenj; aty stolisen me rrathë të artë dore dhe ata veshin rrobe të gjelbërta prej mëndafshi të hollë e të trashë, janë mbështetur aty në shtretër. Sa shpërblim i mrekullueshëm është dhe sa vend i bukur është ai!***

**32. E ti sillu atyre *(që kërkuan t'i largosh varfanjakët)* si shembull dy njerëz; njërit prej atyre dyve i dhamë dy kopshte *(vreshta)* nga rrushi dhe ato i rrethuam me hurma, e në mes atyre dyjave bimë të tjera.**

**33. Të dy kopshtet jepnin frutat e veta pa munguar prej tyre asgjë, e në mesin e tyre bëmë të rrjedhë një lumë.**



**34. Ai kishte edhe pasuri tjetër. E ai atij shokut të vet *(që ishte besimtar)* i tha: - duke iu krenuar atij - "Unë kam pasuri më shumë se ti, e, kam edhe krah më të fortë!"**

---

* Ngjarja e as-habi kehfit është një argument i qartë dhe i prerë për mundësinë e ringjalljes dhe të tubimit para Zotit, ngase Ai që mund t'i zgjojë ata pas gjumit shumë të gjatë, është i plotfuqishëm t'i ringjallë njerëzit pas vdekjes së tyre, e pas kijametit. Tash aty është e ndërtuar një xhami mu në hyrjen e shpellës.

Në kohën e Pejgamberit tonë bëhej bisedë rreth numrit të tyre, por të gjitha ato biseda ishin të pabazë, andaj i thuhet Pejgamberit që të mos polemizojë me ithtarët e librit rreth numrit të tyre, është mjaft kjo që po të rrëfehet në Kur'an. Ibni Abasi thotë se ata ishin shtatë, ashtu kuptohet edhe nga Kur'ani.

Për asnjë çështje që ke ndërmend ta kryejsh në të ardhmen, mos thuaj: Do ta bëjë, pa thënë: **In shaell-llah**, e nëse harron në atë moment, thuaje më vonë. Shkak i zbritjes së këtij ajeti ishte: Pejgamberi qenka pyetur për as-habi kehfin, e ai paska thënë: Nesër u jap përgjigjen; mirëpo iu paska ndërprerë shpallja pesëmbëdhjetë ditë dhe qenka ngushtuar shumë Pejgamberi. Atëherë i shpallet ky ajet dhe e mëson se si duhet thënë ai dhe besimtarët në rastet e këtilla.

Paria kurejshite ishin tubuar te Pejgamberi dhe i kishin thënë: Largoj këta farë varfanjaksh prej teje, sepse neve po na vjen nënçmim të ulemi së bashku me ta, e aludonin në Hababin, Bilalin, Suhajbin, Selmanin, e atëherë do të vijmë ne paria e të tubohemi pranë teje, e nëse ne e pranojmë fenë islame, do ta pranojnë të gjithë të tjerët, andaj ose largoj ose caktona neve një vend, kurse atyre një vend tjetër. Pejgamberit i shkoi mendja të bëjë diçka ashtu me shpresë se paria do ta pranojë fenë islame, por Zoti ia tërhoqi vërejtjen dhe i tha: Lexo çka po të shpallet dhe përkufizohu me besimtarët e sinqertë, hiqu atyre që janë dhënë pas epshit e luksit të kësaj bote. Kush të dojë le të besojë, e kush jo, le të mos besojë, por tregoj për vendin e zullumqarëve në xhehenem dhe për të besimtarëve bamirës në xhennet. Edhe në kaptinën "En amë" është përmendur qëndrimi i parisë kurejshite, por këtu është thënë në mënyrë më të theksuar.



35. Dhe ai hyri në kopshtin e vet *(e me besimtarin për dore)*, po duke qenë dëmtues i vetes *(duke mos besuar dhe duke u krenuar)* tha: "Unë nuk mendoj se zhduket kjo kurrë!"

36. Dhe nuk besoj se do të ndodhë kijameti, *(dita e gjykimit)*, por nëse bëhet që të kthehem te Zoti im, pa dyshim do të gjej ardhmëri edhe më të mirë se kjo.

37. Atij ai shoku i vet *(besimtari)* i tha - duke e polemizuar atë -: "A e mohove Atë që të krijoi ty nga dheu, pastaj nga një pikë uji, pastaj të bëri njeri të plotë?"

38. "Por për mua, Ai Allahu është Zoti im, e Zotit tim unë nuk i bëj shok askë!"

39. E pse ti kur hyre në kopshtin tënd nuk the:"Ma shaell llah, la kuvvete il-la bil-lah" - *(Allahu çka do, bëhet, s'ka fuqi pa ndihmën e Tij)*. Nëse ti më sheh mua se unë kam më pak prej teje edhe pasuri edhe fëmijë *(krah më të dobët)*.

40. Po unë shpresoj se Zoti im do të më japë edhe më të mirë nga kopshti yt, e këtij tëndit t'i shkaktojë fatkeqësi nga qielli e të gdhijë tokë e lëmuar *(e zhveshur)*.

41. Ose të gdhijë uji i saj i shterur, e ti kurrsesi nuk mund ta kërkosh atë!"

42. Dhe vërtet, u shkatërruan frutat e tij, e ai filloi të rrahë shuplakët për atë që kishte shpenzuar në të, e ajo ishte rrënuar në kulmet e saj dhe thoshte: "O i mjeri unë, të mos i kisha bërë Zotit tim askë shok!"

43. E nuk pati krah *(grup)*, përveç Allahut që t'i ndihmojë atij dhe nuk mundi ta pengojë.

44. Në atë vend ndihma është vetëm e Allahut të vërtetë. Ai është shpërblyesi më i mirë dhe te Ai është përfundimi më i mirë*

45. E ti *(Muhammed)* paraqitjau atyre shembullin e kësaj bote që është si një ujë *(shi)* që Ne e lëshojmë nga qielli, e prej tij bima e tokës zhvillohet e shpeshëtohet sa që përzihet mes vete, e pas pak ajo bëhet byk *(pas tharjes)* që e shpërndajnë erërat. Allahu ka fuqi për çdo send.

---

* Shembulli i dy njerëzve: njëri pasanik, po jobesimtar, e tjetri besimtar më i varfër, ka të bëjë me parinë kurejshite, e cila krenohej me pasuri e pozitë dhe nënçmonte besimtarët e varfër.

Ai që i kishte ato kopshte aq të mira, që sipas përshkrimit që u bën Kur'ani, ishin fantastike, por pronari i tyre as nuk e besonte Zotin fuqiplotë, as nuk falënderonte për ato begati dhe mburrej e krenohej ndaj atij fqinjit të vet që ishte më i dobët, si në pasuri, ashtu edhe në familje e farafis. Madje, ai mendonte se edhe nëse do të ekzistojë bota tjetër, ai do të jetë më i privilegjuar. Fqinji besimtar i tërhoqi vërejtjen, duke ia përkujtuar krijimin e tij në etapa të njëpasnjëshme, mandej e këshilloi që ta falënderojë Zotin për ato të mira që i kishte më shumë se të tjerët. Më në fund i tërhoqi vërejtjen se mund të ndodhë ndonjë fatkeqësi e të mbetet pa ato të mira. Dhe, vërtet, ngjau ashtu, një breshër i madh shkatërroi çdo gjë në kopshtet e tij, e kur e pa ai, prej së keqi rrah shuplakë dhe e mjeron veten pse u mashtrua, pse iu rrit mendja dhe nuk iu mbështet Zotit, e as nuk e falënderoi. Kështu, pra, çka dëshiron Zoti ajo bëhet, pa ndihmën e Tij nuk mund të arrihet sukses, andaj për çdo çështje duhet kërkuar ndihmën e Tij.



**46. Pasuria dhe fëmijët janë stoli e jetës së kësaj bote, kurse veprat e mira *(fryti i të cilave është i përjetshëm)* janë shpërblimi më i mirë te Zoti yt dhe janë shpresa më e mirë.**

**47. *(Përkujto)* Ditën kur Ne i shkulim kodrat, dhe tokën e sheh të sheshtë *(të zbuluar)* dhe Ne i tubojmë ata e nuk na mbetet asnjë prej tyre pa e tubuar.**

**48. Dhe ata do të prezentohen para Zotit tënd të rreshtuar *(e u thuhet atyre)*: "Na erdhët ashtu si ju krijuam juve herën e parë, por ju patët menduar se Ne nuk kemi caktuar për ju ringjallje".**

**49. Dhe vihet libri *(i veprave)*, e i sheh mëkatarët të frikësuar nga shënimet që janë në të dhe thonë: "Të mjerët ne, ç'është puna e këtij libri që nuk ka lënë as *(mëkat)* të vogël e as të madh pa e përfshirë?" dhe atë që vepruan e gjejnë të gatshme - prezente, e Zoti yt nuk i bën padrejtë askujt.**

**50. *(Përkujto)* Kur u thamë engjëjve: "Përuluni Ademit, e ata iu përulën, përpos Iblisit. Ai ishte nga xhinët, prandaj nuk respektoi urdhërin e Zotit të vet. Vallë, a në vend Timin do ta merrni për mik atë dhe pasardhësit e tij, ndërsa ata janë armiq tuaj?" Sa këmbim i shëmtuar është ai i jobesimtarëve!**

**51. Unë nuk ua prezentova krijimin e qiejve e të tokës atyre që po i adhuroni e as krijimin e vetë atyre, e as nuk mora ndihmëtarë të humburit.**

**52. E ditën kur Ai thotë: "Thirni ata, për të cilët menduat se janë bashkëpunëtorët e Mij!" I thërrasin, po ata nuk u përgjigjen *(për ndihmë)* atyre dhe ato lidhjet e tyre *(në dynja)* Ne i zhdukim.**

**53. Kriminelët e shohin zjarrin dhe binden se do të hudhen në të, dhe se nuk gjejnë shtegdalje prej tij.***

---

* Jeta e dynjasë u përngjet bimëve që pas shiut të mirë rritën shumë dhe marrin hov sa që ngatërrohen mes vete, por pas një kohe thahen dhe bëhen si byk që e shpërndajnë erërat. Me këtë kuptohet se jeta në këtë botë është e shkurtër, përsa i përket secilit njeri, edhe pse jeta e kësaj dynjaje është e gjatë, në krahasim me jetën e individëve.

Është e vërtetë se malli dhe fëmijët janë stoli e kësaj bote, por kur krahasojmë me të mirat e botës tjetër që është e amshueshme, këto stoli janë pak send. Shpërblimi te Zoti është shumë i madh, ruana Zot, edhe ndëshkimi është shumë i rëndë.



**54. Në këtë Kur'an Ne shtruam çdo lloj shembulli për hir të njerëzve, po njeriu *(jobesimtar)*, më shumë se çdo tjetër është kundërshtar.**

**55. Pasi që t'u ketë ardhur udhëzimi, njerëzit nuk i pengoi tjetër të besojnë dhe të kërkojnë falje prej Zotit të tyre, vetëm se e presin t'u vijë edhe atyre fatkeqësia e popujve të mëparshëm ose t'u vijë atyre dënimi ballë për ballë.**

**56. Ne nuk i dërgojmë ndryshe të dërguarit pos vetëm si përgëzues e qortues. E, megjithatë, ata që nuk besuan polemizojnë me të pavërtetën, në mënyrë që me të, ta mbizotërojë të vërtetën, dhe argumentet e Mia dhe atë me çka u qortuan i marrin për tallje.**

**57. Kush është më zullumqar se ai që është këshilluar me argumentet e Zotit të vet, e ua kthen shpinën atyre dhe harron atë që vetë e punoi? Ne kemi vënë mbi zemrat e tyre mbulesë në mënyrë që të mos e kuptojnë atë *(Kur'anin)*, kurse në veshët e tyre shurdhim, andaj edhe nëse i thërret ti ata në rrugë të drejtë, ata si të tillë nuk do të udhëzohen kurrë.**

**58. Zoti yt është që falë shumë dhe bën mëshirë të madhe, sikur t'i ndëshkonte ata për atë që kanë vepruar, do t'ua ngutte atyre tash dënimin, por ata kanë momentin e caktuar, e pos Tij nuk do të gjejnë ata strehim.**

**59. Ata janë fshatra *(vendbanime)* që kur bënë zullum, Ne i shkatërruam dhe për shkatërrimin e tyre u patëm caktuar kohë të saktë.**

**60. *(përkujto)* Kur Musai djaloshit që e shoqëronte i tha: "Nuk do të ndalem së ecuri deri të arrijë vendtakimin e dy deteve, ose do të udhëtoj një kohë të gjatë.**

**61. Kur arritën ata të dy vendtakimin e atyre deteve, e harruan peshkun e tyre, e ai *(peshku)* mori rrugën e vet si fole *(strofull)* në det.**

---

Kur të vijë koha e kijametit do të shkulen kodrat, do të lëvizin në ajër si retë e shiut, do të zhduket çdo bimë e dru dhe toka do të mbetet fushë e rrafshët. Bëhet ringjallja dhe njerëzit ekspozohen para Zotit ashtu si kanë lindur në këtë botë dhe u paraqiten shënimet e veprave të bëra, pa munguar as vepra më e vogël, e mëkatarët, duke ditur punën e vet dëshprohen pa masë dhe secilit do t'i ofrohet ajo që e ka merituar, pse aty mbizotëron drejtësia e Zotit.

Përmendet rasti i kundërshtimit, i shejtanit ndaj urdhërit të Zotit, me qëllim që t'ju rikujtohet njerëzve se ai është armik i tyre, kështu që nuk duhet shkuar pas mësimeve të tij.

Këtu, në këtë ajet, thuhet qartazi se shejtani - Iblisi ishte nga radhët e xhinve, e nuk kishte qenë engjëll. Rreth kësaj çështjeje janë dhënë mendime të shumta, sa që është e pamundur t'i parashtrojmë një nga një, andaj po përfundojmë se Iblisi ishte xhin.



**62. Pasi ata e kaluan atë vend, ai *(Musai)* i tha djaloshit: "Na jep sillën tonë *(ushqimin)*, meqë nga ky udhëtim jemi lodhur".**

**63. Ai *(djaloshi - Jushaë bin Nun)* tha: "A sheh!?" Kur u strehuam te shkëmbi, unë e harrova peshkun dhe përveç djallit, nuk më bëri kush ta harrojë që të përkujtojë ty atë, dhe ai në mënyrë të çuditshme mori rrugën e tij për në det!**

**64. Ai *(Musai)* tha: "Ai është *(vendi)* që ne po e kërkojmë!" Dhe u kthyen që të dy rrugës së tyre prej nga kishin ardhur.***

**65. Dhe e gjetën një nga robtë Tanë, të cilit i kemi dhuruar mëshirë nga ana Jonë dhe e kemi mësuar me një dituri të posaçme nga Ne.**

**66. Atij *(Hidrit - njeriut të mirë e të dijshëm)* Musai i tha: "A pranon të vijë me ty, që të më mësosh nga ajo që je i mësuar *(i dhuruar)* ti: dituri të drejtë e të vërtetë?**

**67. Ai *(Hidri)* tha: "Sigurisht, ti nuk do të mund të kesh durim me mua!"**

**68. Si do të durosh për atë që nuk je i njoftuar?**

**69. *(Musai)* Tha: "Në dashtë Allahu, do të shohësh se do të jem i durueshëm dhe nuk do të kundërshtoj ty për asgjë!"**

**70. Ai i tha: "Nëse më shoqëron ti mua, atëherë mos më pyet për asgjë, derisa unë vetë të të tregojë për të".**

**71. E ata të dy shkuan *(duke ecur)* deri kur hipën në anije, ai *(i dijshmi)* e shqeu atë. Ai *(Musai)* tha: "A e shqeve që t'i fundosësh udhëtarët e saj, vërtetë bëre një punë të hatashme?"**

**72. Tha: "A nuk të thashë se nuk do të mund të kesh durim me mua?"**

**73. *(Musai)* Tha: "Mos më qorto për se harrova dhe mos më mundo me vështirësi në këtë shoqërim timin *(lehtësoma punën)*!"**

**74. Vazhduan të shkojnë deri kur takuan një djalë të ri, e ai *(i dijshmi)* e mbyti atë. *(Musai)* Tha: "A e mbyte njeriun e pastër, pa mbytur ai askë?! Vërtet ke bërë një punë të shëmtuar!"**

---

* Qellimi i rrëfimit të shembujve dhe të ndodhive të tjera, të cilat po i parashtron Kur'ani, është për të mirën e njerëzve. Mirëpo, njeriu që nuk do të mendojë, që bëhet sikur nuk kupton dhe nuk dëgjon asgjë, përpiqet që këshillat e drejta e të vërteta, të shpallura prej Zotit, t'i zhvlerësojë, e në vend të tyre, me anën e dialogut, t'i vlerësojë ato të vetat emocionale.

Sikur të shkohej sipas asaj që njerëzit e këqij e meritojnë, do të duhej të dënoheshin menjëherë, por Zoti fuqiplotë, i cili është shumë mëshirues, e në anën tjetër edhe nga ajo se Atij nuk mund t'i shpëtojë asgjë, Ai i lë të jetojnë deri në afatin e caktuar.

Në këto ajete fillon parashtrimi i tregimit rreth Musait a.s., nxënësit dhe bashkudhëtarit të tij, Jusha bin Nun dhe Hidrit - Hizrit.

Musai ishte njohtuar për një njeri të mirë që ishte shumë i dijshëm dhe i dashur i Zotit, të cilin do të mund ta takonte aty ku bashkohen dy dete. Vendbashkimi i atyre dy deteve nuk është i theksuar qartë në Kur'an, andaj edhe janë dhënë komentime të ndryshme. Derisa Musai jetoi një kohë të gjatë në Egjipt, Deti i Kuq dhe Deti Mesdhe, vendbashkimi i tyre do të ishte ai vend për të cilin flet Kur'ani. Musai, bashkë me shokun e tij morën rrugën për në atë vend. Kishin me vete si ushqim edhe një peshk të pjekur. Në një vend, pranë një shkëmbi pushuan, e derisa ishin pranë detit, peshku rrëshqiti prej zembilit dhe u fut në det. Uji i detit mbeti si i ngrirë dhe rruga e peshkut dukej si fole. Këtë ngjarje të çuditshme e pa bashkudhëtari, por harroi t'i tregojë Musait. Pasi udhëtuan gati një ditë prej atij vendi, Musai kërkoi të hanë sillën dhe të pushojnë. Atëherë iu kujtua Jushait rasti i peshkut dhe i tregoi Musait. Musai tha të kthehen, se ai është vendi ku do të duhej ta takojnë atë njeriun e mirë, të cilin e kërkonin dhe u kthyen rrugës nga kishin shkuar.



75. Ai *(i dijshmi)* tha: "A nuk të thashë se vërtet ti nuk do të mund të kesh durim me mua?"

76. *(Musai)* Tha: "Nëse pas kësaj të pyes *(të kundërshtoj)* për ndonjë gjë, atëherë mos më lejo të shoqëroj. Tashmë ndaj meje ke arsyetim *(të mos më shoqërosh)*!"

77. Vazhduan të shkojnë deri arritën te banorët e një qyteti që prej tyre kërkuan t'u japin ushqim, po ata nuk deshën t'i pranojnë si mysafirë *( e as t'i ushqejnë)* e ata të dy gjetën aty një mur që gati po rrëzohej, e ai e drejtoi atë *(murin)*. *(Musai)* Tha: "Sikur të kishe dashur do t'u merrje shpërblim për këtë!"

78. Ai *(i dijshmi)* tha: "Tash është koha e ndarjes mes meje dhe mes teje, e unë do të tregoj për domethënien e asaj që nuk munde të keshë durim!"

79. Sa i përket anijes, ajo ishte pronë e do të varfërve, që veprojnë në det, e unë desha të bëjë atë me të meta, ngase para tyre ishte një sundues që grabiste çdo anije *(të aftë - pa të meta)*.

80. Sa i përket djaloshit, dy prindërit e tij ishin besimtarë, e u frikësuam se ai do t'i shpie ata të dy në humbje e në mosbesim.

81. Deshëm që Zoti i tyre t'u japë në vend të tij një më të mirë se ai dhe më të afërt në respekt dhe në mëshirë *(ndaj prindërve)*.

82. Përsa i përket murit, ai ishte i dy djelmoshave jetimë të atij qyteti, e nën të ata kishin një thesar *(ari)* dhe babai i tyre ka qenë njeri i mirë, e Zoti yt dëshiroi që ata dy *(jetimë)* ta arrijnë pjekurinë e vet dhe ta nxjerrin ata vetë thesarin e tyre. Kjo ishte mëshirë e Zotit tënd *(ndaj tyre)*. Dhe unë nuk e punova tërë atë sipas bindjes sime *(po sipas udhëzimit të Zotit)*. Ky. pra, është sqarim i asaj për të cilën nuk munde të kesh durim.!*

83. Të pyesin ty për Dhulkarnejnin, thuaj: "Do t'ju rrëfej për punën e tij me Kur'an *(me shpallje)*".

* U kthyen rrugës që kishin shkuar deri te vendi ku kishin pushuar dhe ku e kishin humbur peshkun. E gjetën një njeri që ishte mbuluar me një petk e Musai i dha selam. E ai i tha: Kah në këtë tokë selam, kush je ti? Unë, tha, jam Musai i beni israilëve, erdha të më mësosh nga çka të ka mësuar Zoti, nëse më lejon të vijë shok me ty. Ai i tha Musait se ty të ka dhënë Zoti dituri çka unë nuk di, e mua më ka dhënë çka ti nuk di, andaj nuk do të mund të jesh i durueshëm ndaj punëve që i bëj unë, ndonëse qëndrimi yt është i drejtë derisa nuk je i njohur për fshehtësitë e çështjeve. Pasi që Musai shprehi gatishmërinë e tij për të qenë i durueshëm, ai e pranoi ta shoqërojë, po me kusht që të mos pyet për asgjë, deri që ai vetë ti tregojë.

U nisën të ecin bregut të detit; atypari kaloi një anije dhe këta kërkuan të hipnin në të. Ata e njohën Hidrin dhe i hipën pa pagesë. Duke lundruar anija në det, Hidri me një sëpatë ia hoqi një dërrasë anijes, prej nga filloi të depërtojë uji, por pronarët e anijes, disi e mbyllën atë vend. Musai i harroi kushtet dhe i bëri vërejtje për këtë. Derisa u arsyetua me harrëse, ai e lejoi që edhe mëtej ta shoqërojë. Rrugës takuan disa fëmijë duke luajtur, e njërin prej tyre Hidri e mbyti. Këtu Musai u revoltua, ngase ishte kundër parimeve të fesë, andaj i bëri vërejtje edhe më të ashpër, por e luti që edhe kësaj radhe të mos e largojë. Vajtën në një fshat, kërkuan ushqim, por ata nuk u dhanë. Duke kaluar, hasën në një mur të shtrembëruar dhe shihej se do të rrëzohej e do ta mbyste ndokë. Hidri e drejtoi, e Musai i tha: përse nuk u kërkove shpërblim për këtë të mirë, derisa ata nuk na dhanë ushqim?



**84. Ne i mundësuam atij forcë në tokë dhe i dhamë mundësi për çdo send që të mund ta arrijë.**

**85. Ai iu rrek një aso mundësie** *(dhe mori rrugën nga perëndimi).*

**86. Deri kur arriti vendperëndimin e diellit, e gjeti se po perëndon në njëfarë burimi me lym të zi dhe aty e gjeti një popull. E Ne i thamë: "O Dhulkarnejn, ose do t'i dënosh, ose do t'i marrësh me të mirë e t'i udhëzosh!"**

**87. Ai** *(Dhulkarnejni)* **tha "Ai që vazhdon edhe mëtej të jetë zullumqar, atë do ta dënojmë, pastaj i kthehet Zotit të vet e Ai e dënon atë me një dënim të tmerrshëm".**

**88. Sa i përket atij që besoi dhe bëri vepra të mira, atij i takon shpërblimi më i mirë** *(xhenneti)* **dhe atij nga ana Jonë do t'i bëjmë lehtësi** *(në jetë).*

**89. Pastaj, ai iu rrek një aso mundësie** *(mori rrugën e lindjes).*

**90. Deri kur arriti vendlindjen e diellit, e gjeti atë se po lind mbi një popull, që nuk i kemi dhënë ndonjë mbulojë prej tij** *(diellit).*

**91. Ashtu** *(bëri edhe me këtë popull)*, **e Ne e kemi të ditur gjendjen e tij** *(mundësitë dhe sundimin e drejtë të tij).*

**92. Mandej, ai iu rrek përsëri një aso mundësie** *(një rruge të tretë mes perëndimit e lindjes - nga veriu).*

**93. Deri kur arriti mes dy kodrave** *(si penda)* **dhe mbrapa tyre gjeti një popull që thuajse nuk kuptonte asnjë gjuhë** *(përveç gjuhës së vet).*

**94. Ata thanë: "O Dhulkarnejn, vërtet Jexhuxhi dhe Mexhuxhi janë duke bërë shkatërrime në tokë, a bën që ne të japim ty një kontribut** *(në formë tagri a tatimi)*, **e që të bësh një pendë mes nesh dhe mes tyre?"**

**95. Ai** *(Dhulkarnejni)* **tha: "Atë që mua më mundësoi Zoti im është shumë më i mirë** *(nga ajo që më ofroni ju)*, **po ju më ndihmoni me fuqi punëtore të bëj një pendë të fortë mes jush dhe mes atyre!".**

**96. Më sillni copa të hekurit! E kur e nivelizoi ai me dy anët e kodrave, tha: "Ndizni!" e kur e bëri atë** *(hekurin)* **zjarr** *(si zjarr nga të ndezurit)* **tha: "Më sillni bakër të shkrirë t'ia hedhë atij!"**

**97. E ata as nuk arritën ta kapërcenin atë e as ta shponin.**

---

Hidri i tregon prapavinë e atyre punëve. Derisa një sundues rrëmbente anijet e afta për interesin e vet, anija e atyre të varfërve do të shpëtojë si me të meta, e ata do ta rregullojnë shpejt dhe do të fitojnë shumë në mungesë të anijeve të tjera. Djaloshi nuk do të bëhej i dobishëm, por i dëmshëm për prindërit që ishin shumë besimtarë të mirë. Vdekja e tij ishte në dobi të vetë djaloshit, ngase nuk kishte bërë ende mëkate dhe si i tillë është i shpëtuar, e prindërit do ta kenë një djalë më të mirë e të dobishëm. Sikur të rrëzohej muri, thesari i jetimëve do të mbetej në duar të huaja dhe do të humbej, e për hir të babait të tyre që kishte qenë i mirë, u dasht ta drejtoj atë, ashtu që kur të arrijnë pjekuri jetimët, e nxjerrin vetë thesarin e tyre. Këto ishin fshehtësi për Musain. Hidri nuk tha se i bëra këto punë nga mendja ime, por me urdhërin e Zotit. Nga kjo duhet marrë përvojë dhe duhet kuptuar se çdo send ose punë që neve na duket e keqe, nuk është ashtu, pra edhe çdo e mirë, nuk është krejt e mirë. Çdo gjë duhet mbështetur dijes së Zotit, Ai gjithnjë ia do të mirën besimtarit, andaj as nuk duhet dëshpëruar, as tepër gëzuar nga ngjarjet e ndodhitë, derisa nuk e dimë fundin e tyre. Këtë ngjarje e regjistron Buhariu dhe Muslimi, e Pejgamberi paska thënë: "Allahu e mëshiroftë Musain, kisha pasur dëshirë të kishte qenë i durueshëm e Allahu të na tregonte edhe më shumë rreth udhëtimit të tyre".

Me këtë gjithashtu duhet kuptuar se përveç pejgamberëve ka pasur edhe ka njerëz qe Zoti u dhuron njohuri të veçanta.



**98.Ai** ***(Dhulkarnejni)*** **tha: "Kjo është një e mirë nga Zoti im, e kur të vjen caktimi i Zotit tim, Ai e bën atë rrafsh, e caktimi i Zotit tim është i sigurt.***

**99.** ***(Kur të vijë caktimi i Zotit, ose kur të dalin Jexhuxh Mexhuxhët)*** **Ne bëjmë atë ditë që ata të përzihen si valët njëra me tjetrën. Dhe i fryhet Surit** ***(për herë të dytë)*** **e të gjithë ata i tubojmë.**

**100. Atë ditë ua prezentojmë xhehenemin jobesimtarëve me një prezentim të hapët** ***(trishtues).***

**101. Atyre që sytë i kishin të mbuluar ndaj argumenteve të Mia dhe që nuk mund të dëgjonin** ***(fjalët e Allahut).***

**102. A mos menduan ata që nuk besuan se përkundër Meje mund të marrin zota** ***(mbrojtës)*** **robtë e Mi? Ne kemi përgatitur për jobesimtarët xhehenemin vendpritje.**

**103. Thuaj: "A t'ju tregojmë për më të dëshpëruarit në veprat e tyre?"**

**104. Ata janë veprimi i të cilëve u asgjësua në jetën e kësaj bote, e megjithatë ata mendojnë se janë kah bëjnë mirë.**

**105. Të tillët janë ata që nuk besuan argumentet e Zotit të tyre as takimin** ***(ringjalljen)*** **e tij, andaj veprat e tyre shkuan huq dhe në ditën e gjykimit atyre nuk do t'u japim kurrfarë vlere.**

**106. Këtë, ngase shpërblimi i tyre është xhehenemi, për shkak se nuk besuan dhe argumentet e Mia e të dërguarit e Mi i morën për tallje.**

**107. S'ka dyshim se ata që besuan dhe bënë vepra të mira, vendpritje për ta janë xhennetet e Firdevsit.**

**108. Aty do të jenë përgjithmonë, e nuk kërkojnë të largohen nga ai** ***(ose t'u ndryshohet).***

**109. Thuaj: "Sikur të ishte deti ngjyrë për t'i shkruar fjalët e Zotit tim, deti** ***(uji i tij)*** **do të shterrej para se të përfundojnë fjalët e Zotit tim, e edhe sikur të sillnim shtesë edhe një si ai** ***(deti)".***

**110. Thuaj: "Unë jam vetëm njeri, sikurse edhe ju, mua më shpallet se vetëm një Zot është Zoti juaj, e kush është që e shpreson takimin e Zotit të vet, le të bëjë vepër të mirë, e në adhurimin ndaj Zotit të tij të mos e përziejë askë.****

* Ndonëse nuk janë cekur se kush ishin pyetësit për Dhulkarnejnin, sipas të gjitha gjasave, ata ishin jehuditë.

Rreth personalitetit të Dhulkarnejnit janë dhënë mendime e interpretime të llojllojshme. Kur'ani nuk cek ndonjë sqarim të thukët se kush ishte Dhulkarnejni, kur ishte dhe në ç'vende udhëtoi e veproi. Përmend sundimin e tij, drejtësinë në sundim, ndihmën që u ofroi njerëzve dhe devotshmërinë e besimin e tij të sinqertë, zatën ky është gjithnjë udhëzim i tij.

**"Dhulkarnejn"** nga arabishta do të thotë: dybrirësh. Përse quhet kështu ka shumë mendime, e ndoshta më i pranueshmi prej tyre është, pse sundimi i tij arriti deri te briri i perëndimit dhe i lindjes, çka jep të kuptohet për një territor shumë të gjerë. Nuk është fjala për Lekën e Madh, siç mendoi dikush, pse ky ishte me besim politeist.

Kur'ani përmend tri udhëtime të Dhulkarnejnit, një në perëndim, një në lindje deri te një popull që thuajse ishte i egër, nuk kishin shtëpi, nuk kishin petka në trup, pra jetonin në shpella dhe lakuriq. Ai bëri edhe një udhëtim në veri, diku te Azerbejxhani e Liqeni Kaspik. Populli i atij vendi i ankohet për krimet që bënin fisi Jexhuxh dhe ai Mexhuxh, e që ishin të përçudët edhe në fizionominë e tyre si tepër të gjatë ose tepër të shkurtër. Dhulkarnejni u ndihmoi kundër tyre duke ndërtuar një pendë të fortë, të cilën nuk do të mund ta kalonin deri kur të vijë koha e kijametit, e Zoti ta shkatërrojë atë pendë.

Jexhuxh dhe Mexhuxh përmenden edhe në kaptinën **"Enbija"**, e ka disa hadithe që flasin rreth tyre si nga shenjat paralajmëruese për afrimin e kijametit. Allahu e di më së miri!

** Surit i fryhet njëherë kur është koha e shkatërrimit të kësaj bote, e herën tjetër për ringjallje dhe për tubimin e të gjithë njerëzve para Zotit.

Xhehenemi u vërsulet para se të hyjë në të, atyre që mbyllën sytë e zemrës dhe të mendjes e nuk deshën ta pranojnë rrugën e Zotit, atyre që pos Zotit adhuruan engjëj a ndonjë tjetër. Derisa nuk besuan Zotin e vërtetë, çdo veprim i tyre është i dështuar.

Besimtarët bamirës do të gëzojnë kënaqesi në xhennetet e Firdevsit. Pejgamberi ka thënë: "Kur të kërkoni prej Zotit, kërkoni Firdevsin, pse ai është mes i xhenneteve, më i larti i xhenneteve dhe mbi të ëshë Arshi i Allahut dhe prej tij burojnë lumenjtë e xhenneteve *(Sahihajnë)*.

Fjalët e Zotit, hollësitë e domethënieve të Kur'anit janë të pasosura. Kur'ani ka cekur qeniet, sendet, ngjarjet ashtu në tërësi, e po t'u hyhet këtyre në hollësi, atëherë as uji i këtyre deteve edhe kaq ujë tjetër të ishte ngjyrë për shkrim, nuk do të mjaftonte të shkruhen fjalët e Allahut.

Në fund të kësaj kaptine është ajo porosia e madhe e të madhit Zot, kur thuhet: Kush beson se do të ringjallet, do të takohet me Zotin e vet, e këta janë besimtarët; le të bëjnë vepra të mira sa të munden, e edhe le të ruhen, veprat t'i bëjnë për hir të Zotit, e jo për hir të ndokujt tjetër, pse atëherë ato shkojnë huq.

*Me ndihmën e Zotit përfundoi përkthimi dhe komentimi i kaptinës "El Kehfu". Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*

---

# SURETU MERJEME
## KAPTINA 19

*E zbritur në Meke, pas sures Fatir, ajete: 98*

*Kjo sure e zbritur në Meke parashtron çështjen e besimit të drejtë, që është besim në një të vetmin Zot dhe mposht të gjitha ato bindje të kota përkitazi me Zotin fuqiplotë.*

*Në fillim përshkruhet tregimi rreth Pejgamberit Zekerija, rreth djalit të tij Jahjait të cilin ia fali Zoti në pleqëri të tij dhe të gruas së tij. Në këtë tregim manifestohet fuqia e pakufishme e Allahut dhe pranimi i lutjes së atij që është i sinqertë, siç ishte Zekeriai.*

*Çështja e Merjemes virgjëreshë, e cila e lindi djalin Isain pa babë, është një ngjarje edhe më e çuditshme, por kur dihet se vullneti i Zotit është i pavarur prej shkaqeve, atëherë kjo mrekulli vetëm shton bindjen e njerëzve të mençur për fuqinë e pakufishme të Zotit të madhëruar.*

*Në këtë kaptinë bëhet fjalë për Pejgamberin Ibrahim dhe për babain e tij, mandej përmenden në mënyrë të lavdishme edhe disa pejgamberë, si Is-haku, Jakubi, Musai, Haruni, Ismaili, Idrisi e Nuhu dhe thuajse gati dy të tretat e kësaj kaptine bëjnë fjalë rreth këtyre pejgamberëve. Përmes përshkrimit të historisë së këtyre pejgamberëve, vërtetohet se të gjithë pejgamberët, të gjitha shpalljet rridhnin prej një burimi, prej Zotit dhe kishin të njëjtin qëllim, besimin e drejtë, besimin në një Zot.*

*Përshkruhen edhe disa momente që do të përjetohen në ditën e kijametit nga të cilat më e tmerrshmja është ajo e kriminelëve, të cilët kur do t'i afrohen zjarrit të xhehenemit, nga frika, i lëshojnë këmbët dhe gjunjëzohen dhe ashtu presin momentin kur do të hudhen në të.*

*Në fund i bëhet një vështrim injorancës, xhahilijetit të atyre që i përshkruanin Zotit fëmijë dhe vihet në pah se Madhëria e Tij është e pastër prej shpifjeve të tilla.*

*Quhet: "**Sureti Merjem**" - kaptina për Merjemen, ngase dëshira e Zotit ishte që mrekullia e njeriut të lindur pa babë, e nënës së ndershme të përjetohet prej të gjithë njerëzve duke e lexuar ngjarjen. Në anën tjetër përmes mrekullisë së Isait kur si foshnjë në djep u flet njerëzve dhe mbron nderin e nënës së vet, paralajmëron se Zoti do ta dërgojë pejgamber, do t'ia shpallë Inxhilin, se është rob i Zotit e asgjë tjetër; në të gjitha këto kuptohet se dëshira e Zotit realizohet pa u mbështetur në shkaqe.*



## SURETU MERJEM

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit Mëshirëbërësit!*

**1. Kaf, Ha, Ja', A'jn, Sadë!**

**2.** *(ky është)* **Përkujtim i mëshirës së Zotit tënd ndaj robit të vet Zekerijait,**

**3. Kur ai iu lut Zotit të vet me një zë të ulët, e**

**4. Tha: "Zoti im! Vërtet, mua më janë dobësuar eshtrat, më janë përhapur thinjat në kokën time, e me lutjen time ndaj Teje o Zoti im, asnjëherë nuk kam qenë i dëshpëruar".**

**5. Unë ua kam frikën pasardhësve të mi pas meje** *(kushërinjve se do ta humbin fenë)*, **ndërsa gruaja ime është sterile, pra më falë nga ajo mirësia Jote një pasardhës** *(një fëmijë)*.

**6. Të më trashëgojë mua dhe t'i trashëgojë ata nga familja e Jakubit, dhe bëre atë, o Zoti im, të këndshëm!** *(të vyeshëm)!"*

**7. O Zekerija, Ne po të përgëzojmë ty me një djalë, emri i të cilit është Jahja, e që askush para tij nuk u emërtua me këtë emër.**

**8. Ai tha: "Zoti im, si do të kemë unë djalë kur gruaja ime ishte që nuk lind, e unë kam arritur pleqëri të thellë?"**

**9. Tha: "Ja, kështu Zoti yt ka thënë: se ajo për Mua është lehtë; Unë të krijova më parë ty, që nuk ishe fare!"**

**10. Ai** *(Zekerija)* **tha: "Zoti im, më jep mua një shenjë** *(që të di)!"* **Ai** *(Allahu)* **tha: "Shenja jote është se,** *(duke qenë shëndoshë e mirë)*, **nuk do të mund t'u flasësh njerëzve tri net** *(e tri ditë)"*.

**11. Dhe ai doli prej faltores para popullit të vet dhe u dha shenjë adhuroni** *(Allahun)* **mëngjes e mbrëmje.***

---

* Shkronjat në fillim japin shenjë për mrekullinë e Kur'anit. Zekerijai ishte pejgamber dhe nuk kishte fëmijë. Iu lut Zotit me një zë të ulët, pse zëri i ulët në lutje është shprehje më e sinqertë e dëshirës dhe më larg formalitetit. I tha se më ka kapluar pleqëria, më është dobësuar trupi, e po kam frikë se pas meje, të afërmit e mi do ta humbin rrugën e drejtë, andaj sikur të më dhuroje një fëmijë ndoshta do të më trashëgonte mua në fé, edhe gjyshërit, siç ishin Jakubi e të tjerët, kuptohet nëse Ti o Zot e përgatit si të tillë.

Megjithë faktin se vetë ishte plakur, e edhe gruaja e tij nuk kishte lindur, ai kishte shpresë në pranimin e lutjes së tij, ngase asnjëherë nuk iu kishte refuzar kërkesa.



**12. O Jahja, merre librin me shumë kujdes, dhe ashtu Ne i dhamë atij urtësi kur ishte fëmijë.**

**13. Dhe nga ana jonë i mundësuam të jetë i butë, i pastër dhe respektues** *(i dëgjueshëm)*.

**14. Edhe i sjellshëm ndaj prindërve të vet, nuk ishte kryelartë e i padëgjueshëm.**

**15. Dhe selam** *(prej nesh)* **atij ditën kur u lind, ditën kur vdes dhe ditën kur do të ngritet i gjallë** *(e përshëndetëm dhe i garantuam)***!**

**16. E, Përmendju në këtë libër** *(tregimin për)* **Merjemen kur ajo u largua prej familjes së saj në një vend në lindje.**

**17. Ajo, vuri një perde ndaj tyre, e Ne ia dërguam asaj Xhibrilin, e ai iu paraqit asaj njeri në tërësi.**

**18. Ajo tha: "Unë i mbështetem të Gjithëmëshirshmit prej teje, nëse je që i frikësohesh Atij** *(pra më lë të lirë)***!"**

**19. Ai** *(Xhibrili)* **tha: "Unë jam vetëm i dërguar** *(melek)* **i Zotit tënd për të dhuruar ty një djalë të pastër** *(pejgamber)***".**

**20. Ajo tha: "Si do të kem unë djalë, kur mua nuk më është afruar njeri** *(nuk jam e martuar)*, **e as nuk kam qenë e pamoralshme".**

**21. Ai** *(Xhibrili)* **tha: "Ja, kështu ka thënë Zoti yt; ajo për mua është lehtë, e për ta bërë atë** *(djalin e krijuar pa babë)* **argument për njerëzit e edhe mëshirë nga ana e Jonë. Kjo është çështje e kryer!"**

**22. Ajo e barti atë** *(Isain)*, **andaj** *(me të në bark)* **u izolua në një vend të largët.**

**23. E dhembja** *(e lindjes)* **e mbështeti atë te një trup i hurmës. Ajo tha: "Ah sa mirë ka qenë për mua të kisha vdekur para kësaj e të isha e harruar që moti!"**

**24. E prej së poshtmi atë e thirri** *(Xhibrili)*: **"Mos u brengos, Zoti yt bëri pranë teje një përrockë** *(uji)***".**

**25. E ti shkunde trupin e hurmës se do të bijnë ty hurma të freskëta.**

---

Duke qenë se Zekerijai i lutej Zotit, engjëjt e lajmërojnë se do të ketë djalë, emri i të cilit do të jetë Jahja, emër që askush para tij nuk është quajtur me të. Nëse hulumtohet më thellë, do të kuptohej se Jahjai do të jetë dëshmor, e dëshmorët janë të pavdekshëm, pra Jahjai do të jetë i pavdekshëm. Ashtu edhe ngjau, pse Jahjai ra dëshmor prej duarve të beni israelitëve. Si shenjë e plotësimit të dëshirës së Zekerijait për fëmijë, ai tri ditë e tri net , nuk mundi t'u flasë njerëzve, edhe pse mund të lexonte Tevratin dhe të adhuronte Zotin.



**26. Ti pra, ha dhe pi e qetësohu, dhe nëse sheh ndonjë prej njerëzve thuaj: "Unë kam vendosur heshtje për hir të Gjithëmëshirshmit, andaj asnjë njeriu sot nuk i flas!"***

**27. Dhe duke e bartur ngrykë shkoi me të te të afërmit e vet ata i thanë: "Oj Merjeme, ke bërë një punë shumë të keqe!"**

**28. Oj motra e Harunit, babai yt nuk ishte njeri i prishur e as nëna jote nuk ka qenë e pamoralshme!**

**29. Atëherë ajo u dha shenjë kah ai** ***(Isai).*** **Ata thanë: "Si t'i flasim atij që është foshnjë në djep?"**

**30. Ai** ***(Isai)*** **tha: "Unë jam rob i Allahut, mua më ka dhënë** ***(ka caktuar të më japë)*** **librin dhe më ka bërë Pejgamber.**

**31. Më ka bërë dobiprurës kudo që të jem dhe më ka porositur me namaz** ***(falje)*** **e zeqatë për sa të jemë gjallë!**

**32. Më ka bërë të mirësjellshëm ndaj nënës sime, e nuk më ka bërë kryelartë as të padëgjueshëm!**

**33. Selami** ***(shpëtim prej Allahut)*** **është me mua ditën kur u linda, ditën kur të vdes dhe ditën kur të dal** ***(prej varrit)*** **i gjallë!"**

**34. Kjo është** ***(fjalë)*** **e vërtetë, rreth Isait, birit të Merjemes në të cilin ata shkaktojnë dyshime.**

**35. Nuk i takoi** ***(nuk ka nevojë)*** **Allahu të ketë ndonjë fëmijë, i pastër është Ai, kur dëshiron një send Ai vetëm i thotë atij: "Bëhu!". Ai menjëherë bëhet.**

**36.** ***(Isai i tha popullit të vet)*** **Dhe se Allahu është Zoti im dhe Zoti juaj, pra adhuronie Atë, kjo është rrugë** ***(fé)*** **e drejtë.**

**37. Po, grupet u kundërshtuan mes vete** ***(rreth Isait).*** **Të mjerët ata që nuk besuan se çka kanë për të parë ditën e madhe!**

**38. Ditën kur do të na paraqiten ata neve, sa mirë do të dëgjojnë dhe shohin** ***(ose njerëzit do të dëgjojnë e shohin çka i gjen ata),*** **por tash për tash** ***(në këtë jetë)*** **zullumqarët janë të humbur qartë.**

---

* Zekerijait i lindi Jahjai, u rrit dhe kur arriti të kuptojë, Zoti i dha zgjuarësi, e bëri të dashur e të mëshirshëm ndaj prindërve dhe i garantoi lindje të bekuar, vdekje të mirë dhe ringjallje të lumtur. Ai për një kohë, derisa erdhi Isai, veproi sipas Tevratit që ishte shpallje e atij populli.

Edhe pse lindja e Jahjait ishte bukur e çuditshme, ngase lindi prej prindërve shumë të shtyrë në moshë, lindja e Isait ishte edhe më e çuditshme, pse këtë e lindi një virgjëreshë, ku fuqia e pakufishme e Zotit manifestohet në mënyrë edhe më të theksuar.

Merjemja ishte veçuar në një vend nga lindja në Bejti Mukaddes për ta adhuruar Zotin pa pengesa, aty i paraqitet Xhibrili, e ajo frikësohet prej tij dhe kërkon ndihmën e Zotit, duke i tërhequr vërejtjen që edhe ai të ketë dro Zotin. Xhibrili i tha se unë jam engjëll, Zoti më dërgoi se Ai ka vendosur ta kesh një djalë, pra mos ke frikë prej meje. Merjemja u habit, kur i tha se do të kesh djalë dhe u arsyetua, duke i thënë se as nuk jam e martuar, e as nuk jam e pamoralshme, por Xhibrili i tha se kjo është punë e Zotit, për të cilin nuk paraqet kurrfarë vështirësie dhe lindja e atij djali do të jetë një argument për njerëzit rreth fuqisë së Zotit.

Kur vërejti Merjemja se ka mbetur me barrë dhe i është afruar koha e lindjes, u largua bukur larg prej familjes. Kur e kapën dhëmbjet e lindjes, u afrua dhe u kap për një trungu të hurmës duke i dëshiruar vetes vdekjen, ngase e dinte se nuk do t'i besonin se është e ndershme. Engjëjt e lajmërojnë se për hir të saj Zoti i hapi një vijë me ujë, hurma të freskëta dhe pse nuk ishte koha e tyre, i thanë të hajë e të pijë dhe të qetësohet, e njerëzve askujt të mos i flasë.

**39. Ti tërhiqu atyre vëretjen për ditën e dëshpërimit, kur të marrë fund çështja** *(e përgjegjësisë e dikush në xhennet, dikush në zjarr)*, **se ata** *(sot)* **janë të painformuar, dhe ata nuk janë duke besuar.**

**40. S'ka dyshim se Ne e trashëgojmë** *(na mbetet)* **tokën dhe çka ka në të, dhe te Ne do të jetë e ardhmja e tyre.***

**41. Përkujtoju** *(lexoju idhujtarëve e të tjerëve)* **në Libër** *(në Kur'an)* **Ibrahimin. Ai vërtet ishte shumë i drejtë dhe pejgamber.**

**42. Kur babait të vet i tha: "O babai im, pse adhuron atë që as nuk dëgjon, as nuk sheh, e as nuk ke asgjë prej tij?**

**43. O babai im, mua më është dhënë nga dituria çka ty nuk të është dhënë, andaj më dëgjo se unë të udhëzoj në rrugë të drejtë.**

**44. O babai im, mos adhuro djallin, sepse djalli është kundërshtar i Mëshiruesit.**

**45. O babai im, unë kam frikë se do të godet ty ndonjë dënim prej të Gjithmëshirshmit e do të jesh shok i djallit!"**

**46. Ai** *(babai)* **tha: "A ti, Ibrahim, i refuzon zotat e mi? Nëse nuk ndalesh** *(së fyeri ndaj zotave të mi)*, **unë do të gurëzoj ty, ndaj largohu prej meje për një kohë të gjatë!"**

**47. Ai** *(Ibrahimi)* **tha: "Qofsh i lirë prej meje! Unë do ta lus Zotin tim për të falur ty, pse ai** *(babai)* **ishte i kujdesshëm ndaj meje.**

**48. Unë po largohem prej jush dhe prej çka adhuroni ju pos Allahut, e shpresoj se me adhurimin ndaj Zotit tim nuk do të jem i humbur!"**

**49. E pasi u largua prej tyre dhe prej çka adhuronin ata pos Allahut, Ne i dhuruam atij Is-hakun dhe Jakubin dhe që të dy i bëmë pejgamberë.**



**50. Dhe atyre** *(të gjithëve)* **u dhamë** *(të mira)* **nga mëshira Jonë, edhe i bëmë që të jenë të përmendur për të mirë** *(ndër njerëz)*.**

**51. Përmendju në Libër** *(tregimin për)* **Musain! Ai ishte i zgjedhur** *(prej Zotit)* **dhe ishte i dërguar, pejgamber.**

---

* Merjemja qëndroi larg familjes për një kohe pasi lindi, pastaj me djalë grykë erdhi, por ata e fyen duke i thënë se ne kemi menduar se je e devotshme dhe e ndershme si Haruni që ishte njëfarë njeri i njohur për cilësi të mira, se babai ka qenë njeri i mirë dhe se nëna e saj nuk ka qenë e pamoralshme, duke aluduar në Merjemen se ka bërë punë të pamoralshme.

Ajo atyre nuk u foli asgjë, por u dha shenjë të flasin me foshnjën. Thuhet se Isai kishte qenë duke thithur gjinin e së ëmës, por kur dëgjoi fyerjet kundër nënës, e la thithjen dhe u foli: Nëna ime është e ndershme, Zoti më krijoi pa babë, më ka caktuar të jem pejgamber dhe të më jep Inxhilin, më ka porositur të falem dhe të japë zeqatin, të jem i sjellshëm për nënën, Zoti më ka garantuar shpëtimin në lindje, në vdekje dhe pas ringjalljes.

Kjo është e vërteta rreth Isait, e jo si thotë dikush se është bir i Zotit e të tjera. Isai vetë ka thënë se jam rob i Zotit, do të jetojë, do të vdesë dhe do të ringjallem si njerëzit e tjerë; Allahu është Zoti im dhe i juaji, vetëm Allahun duhet adhuruar, pse vetëm kjo është fé e drejtë.

Pas Isait njerëzit u ndanë në grupe duke dhënë interpretime të ndryshme rreth tij, e jehuditë e quajtën fëmijë jashtë kurorës.

** Zoti i thotë Muhammedit t'u tregojë njerëzve nga shpallja që ia dha për Ibrahimin dhe për babain e tij.



52. Dhe Ne e thirrëm nga ana e djathtë e kodrës Tur, e afruam për t'i folur *(të dëgjojë bisedën tonë)*.

53. Nga mëshira Jonë i dhamë vëllain e tij Harunin, Pejgamber.

54. Përkujtoju në këtë Libër Ismailin! Ai ka qenë shumë besnik në premtim *(premtoi të bëhej kurban)* dhe i dërguar, pejgamber.

55. Ai urdhëronte familjen e vet me faljen e namazit dhe me zeqatë, dhe ishte shumë i pranishëm te Zoti i tij.

56. Përkujtoju në libër edhe Idrisin! Ai ishte shumë i drejtë dhe pejgamber.

57. Ne e ngritëm atë në një vend të lartë *(ia ngritëm lart famën)*.

58. Këta *(të përmendur)* ishin që Allahu i gradoi nga pejgamberët pasardhës të Ademit, prej pasardhësve të atyre që i patëm bartur *(në anije)* bashkë me Nuhun, prej pasardhësve të Ibrahimit dhe të Jakubit *(Israilët)*, dhe prej atyre që i udhëzuam dhe i bëmë të zgjedhur; kur u lexoheshin atyre ajetet e Zotit, binin në sexhde dhe qanin.

59. E pas tyre *(të mirëve)* erdhën pasardhës të këqij, që e lanë namazin e u dhanë pas kënaqësive *(trupore)*, e më vonë do të hidhen në çdo të keqe *(ose në Gaja)*.

60. Me përjashtim të atij që pendohet dhe beson e bën vepra të mira, të tillët do të hyjnë në xhennet dhe atyre nuk u bëhet kurrfarë e padrejtë.

61. Ato janë xhennetet e Adnit, që Mëshiruesi u pat premtuar robve të vet, pa i parë ata *(i besuan pa i parë)*, e premtimi i Tij është i kryer.

62. Aty nuk dëgjojnë fjalë boshe, por vetëm përshëndetje. Aty kanë ushqimin e vet *(të llojllojshëm)* mëngjes e mbrëmje.

63. Ato janë xhennetet që do t'ua trashëgojmë robve Tanë që ishin të ruajtur.

64. Ne *(engjëjt, thotë Xhibrili)* nuk zbresim *(nuk të vijmë)* vetëm me urdhërin e Zotit tënd. Vetëm Atij i takon e tërë çështja e tashme, e ardhme dhe mes tyre, e Zoti yt nuk është që harron.

---

Ibrahimi i drejtohet babait të vet me fjalë të ëmbla e respektuese, pse gjithnjë i thotë: "O babai im". Mandej, si besimtar e njofton se prej idhujve nuk ka asgjë, e këshillon që të largohet prej tyre e të ndjekë rrugën e drejtë, i tregon se adhurimi i idhujve është mashtrim prej shejtanit, e dihet se shejtani e kundërshtoi urdhërin e Zotit dhe me në fund ia tërhoqi vërejtjen se do ta kapë dënimi bashkë me shejtanin.

Babai i tij nuk sillet ashtu. Së pari nuk i thotë: O djali im, por o Ibrahim dhe me fjalë të rënda e të vrazhda i kërcënohet. Kur vëren Ibrahimi se babai nuk pranon këshillat e tij, i thotë: Lamtumirë, nuk do të qortojë më, e për arsye se kishte qenë i butë dhe i kujdesshëm ndaj Ibrahimit si fëmijë, tha se do ta lusë Zotin që ta udhëzojë dhe ta shpëtojë.

Ibrahimi u largua prej babait dhe prej popullit të tij, e shkoi në Palestinë, e mëshira e Zotit nuk e la të vetmuar, por i fali djalin Is-hak e arriti ta ketë edhe nipin, Jakub, që të gjithë pejgamberë dhe që të gjithë të nderuar e të respektuar prej njerëzve sa që edhe në lutje - salavate përmendet Ibrahimi dhe pasardhësit e tij.



**65. Ai është Zoti i qiejve dhe i tokës dhe çka ka mes tyre, pra Atë adhuroje, e në adhurim ndaj Tij bëhu i qëndrueshëm. A di për Të ndonjë emnak *(adash)*?!***

**66. E njeriu thotë: "A njëmend pasi që të vdes do të nxirrem i gjallë *(do të ringjallem)*?"**

**67. Po, a nuk po mendon njeriu se Ne e krijuam atë më parë kur ai nuk ishte asgjë?**

**68. Pasha Zotin tënd, Ne do t'i tubojmë *(pas ringjalljes)* ata bashkë me djajtë dhe do t'i afrojmë ata rreth xhehenemit të gjunjëzuar.**

**69. Pastaj, nga secili grup do t'i kapim ata që kishin qenë më jorespektues ndaj të Gjithëmëshirshmit.**

**70. E Ne e dijmë më së miri se cili prej tyre ka më meritë të hudhet në të.**

**71. Dhe nuk ka asnjë prej jush që nuk do t'i afrohet atij. Ky *(kontaktim i xhehenemit)* është vendim i kryer i Zotit tënd.**

**72. Pastaj, *(pas kalimit pran tij)* do t'i shpëtojmë ata që ishin ruajtur *(mëkateve)*, e zullumqarët do t'i lëmë aty të gjunjëzuar.**

**73. E kur u lexoheshin atyre ajetet Tona të argumentuara, ata që nuk kishin besuar u thoshin atyre që kishin besuar "Cili grup *(ne ose ju)* ka vend jete më të mirë dhe kuvend më autoritativ?"**

**74. E, sa e sa gjenerata kemi shkatërruar para tyre e që ishin më të pajisur dhe më të dukshëm.**

**75. Thuaj: "Atij që është në humbje *(në mosbesim)*, le t'ia vazhdojë atij i Gjithëfuqishmi për një kohë, e kur do ta shohin atë që po u premtohet: ose dënimin *(në këtë jetë)* ose kijametin, atëherë do ta kuptojnë se kush do të jetë në pozitë më të keqe dhe më i dobët në përkrahje!"**

**76. E Allahu u shton besim atyre që u udhëzuan, e veprat e mira të përjetshme, janë shpërblim më i dobishëm te Zoti yt, dhe përfundim më i mirë.**

---

* Musai ishte pejgamber i dalluar i Zotit, ngase përmendet që Zoti e afroi aq afër sa që i dëgjoi fjalët e Tij, sipas lutjes së tij ia dërgoi vëllain Harun që t'ia forcojë krahun.

Të gjithë pejgamberët janë besnikë në fjalën e dhënë, por besnikëria e Ismailit u vërtetua në mënyrë konkrete, kur i premtoi babait se do të jetë i durueshëm kur do ta therë ai dhe vërtet qe i durueshëm.

Idrisi është një nga gjyshërit e Nuhut, është i pari i dërguar pas Ademit, i pari që përdori lapsin, që thuri petka, që hulumtoi studimin e yjeve dhe i patën ardhur tridhjetë sahife. Fama e tij është e lartë, e thuhet mos është ngritur në qiellin e katërt, apo të gjashtë?

Këta dhjetë pejgamberë, që u përmendën në këtë kaptinë, ishin vetë të udhëzuar prej Zotit dhe udhëzuan sa mundën edhe të tjerët. Sa herë që përmendej ndojë fjalë a argument i Zotit, bënte përshtypje të madhe në zemrat e tyre sa që duke qarë i përuleshin me respket Madhërisë së Tij. Idrisi ishte prej pasardhësve të Ademit, Nuhu prej Idrisit, Ibrahimi, prej Nuhut, prej Ibrahimit ishin: Ismaili, Is-haku e Jakubi; prej Jakubit: Musai, Haruni, Zekerijai, Jahjai dhe Isai. Thuhet se mes Ademit e Nuhut ishin njëmijë vjet, e edhe prej Nuhut deri te Ibrahimi po ashtu njëmijë vjet.

Fjala **"Gaja"** ka kuptimin: dështim, dëm, shkatërrim, e sipas disa shpjegimeve është përroi më i keq në xhehenem prej të cilit të gjitha xhehenemet i ruhen fuqisë së zjarrit të tij.

Banuesit e xhenneteve të Adnit nuk do të dëgjojnë fjalë të këqija, por vetëm selam. Selam do të thotë: paqë, qetësi, jetë pa brenga. Atë selam ia shprehin njëri-tjetrit, ose atyre ua shprehin melaiket. Edhe feja jonë është selam, është paqë, ata që kultivojnë këtë fé në shpirtin e tyre janë të qetë, janë pa brenga, janë të lumtur.

Thuhet se Pejgamberit tonë, Muhammedit, iu paska vonuar për disa ditë Xhibrili, e Pejgamberi i paska thënë: "O Xhibril, çka të pengon që të na vizitosh më shumë se sa na viziton?" **(Buharia)**. Atëherë i shpallët Ajeti, ku thuhet se ne engjëjt zbresim vetëm me lejen dhe me urdhërin e Zotit, e Ai e di më së miri kur duhet të vijmë.


سُورَةُ مَرْيَمَ — الجُزْءُ السَّادِسَ عَشَرَ

أَفَرَءَيْتَ ٱلَّذِى كَفَرَ بِـَٔايَـٰتِنَا وَقَالَ لَأُوتَيَنَّ مَالًا وَوَلَدًا
٧٧ أَطَّلَعَ ٱلْغَيْبَ أَمِ ٱتَّخَذَ عِندَ ٱلرَّحْمَـٰنِ عَهْدًا ٧٨ كَلَّا
سَنَكْتُبُ مَا يَقُولُ وَنَمُدُّ لَهُۥ مِنَ ٱلْعَذَابِ مَدًّا ٧٩ وَنَرِثُهُۥ
مَا يَقُولُ وَيَأْتِينَا فَرْدًا ٨٠ وَٱتَّخَذُوا۟ مِن دُونِ ٱللَّهِ ءَالِهَةً
لِّيَكُونُوا۟ لَهُمْ عِزًّا ٨١ كَلَّا سَيَكْفُرُونَ بِعِبَادَتِهِمْ وَيَكُونُونَ
عَلَيْهِمْ ضِدًّا ٨٢ أَلَمْ تَرَ أَنَّآ أَرْسَلْنَا ٱلشَّيَـٰطِينَ عَلَى ٱلْكَـٰفِرِينَ
تَؤُزُّهُمْ أَزًّا ٨٣ فَلَا تَعْجَلْ عَلَيْهِمْ إِنَّمَا نَعُدُّ لَهُمْ عَدًّا ٨٤
يَوْمَ نَحْشُرُ ٱلْمُتَّقِينَ إِلَى ٱلرَّحْمَـٰنِ وَفْدًا ٨٥ وَنَسُوقُ ٱلْمُجْرِمِينَ
إِلَىٰ جَهَنَّمَ وِرْدًا ٨٦ لَّا يَمْلِكُونَ ٱلشَّفَـٰعَةَ إِلَّا مَنِ ٱتَّخَذَ عِندَ
ٱلرَّحْمَـٰنِ عَهْدًا ٨٧ وَقَالُوا۟ ٱتَّخَذَ ٱلرَّحْمَـٰنُ وَلَدًا ٨٨ لَّقَدْ
جِئْتُمْ شَيْـًٔا إِدًّا ٨٩ تَكَادُ ٱلسَّمَـٰوَٰتُ يَتَفَطَّرْنَ مِنْهُ
وَتَنشَقُّ ٱلْأَرْضُ وَتَخِرُّ ٱلْجِبَالُ هَدًّا ٩٠ أَن دَعَوْا۟ لِلرَّحْمَـٰنِ وَلَدًا
٩١ وَمَا يَنۢبَغِى لِلرَّحْمَـٰنِ أَن يَتَّخِذَ وَلَدًا ٩٢ إِن كُلُّ مَن فِى
ٱلسَّمَـٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضِ إِلَّآ ءَاتِى ٱلرَّحْمَـٰنِ عَبْدًا ٩٣ لَّقَدْ أَحْصَىٰهُمْ
وَعَدَّهُمْ عَدًّا ٩٤ وَكُلُّهُمْ ءَاتِيهِ يَوْمَ ٱلْقِيَـٰمَةِ فَرْدًا ٩٥

٣١١

**77. A je i njoftuar për atë që mohoi argumentet Tona e tha: "Mua gjithqysh do të më jepet pasuri e fëmijë *(në botën tjetër)*?"**

**78. A thua ka zbuluar fshehtësinë, a mos ka marrë prej Allahut ndonjë premtim?**

**79. Jo, nuk është ashtu, po Ne do të shënojmë atë që po e thotë ai, dhe do t'i vazhdojmë atij dënim pas dënimi.**

**80. Dhe Ne e trashëgojmë atë *(në pasuri e fëmijë)* që thotë ai, e ai ka për të na ardhur i vetmuar.***

**81. Dhe ata në vend të Allahut adhuruan zota të tjerë për t'u krenuar me ta.**

**82. Përkundrazi, ata *(idhujt)* do të tërhiqen prej adhurimit të atyre dhe do të bëhen armiq të tyre.**

**83. A nuk e di ti se Ne i kemi lëshuar djajt kundër jobesimtarëve, e ata i nxisin pa ndërprerë në vepra të këqija.**

**84. Pra, ti mos u ngut kundër tyre, se Ne vetëm jemi duke ua numëruar atyre *(jetën në ditë, frymëmarrje etj.)*.**

**85. Ditën kur do t'i tubojmë të devotshmit te i Gjithëmëshirshmi si mysafirë të ftuar.**

**86. Ndërsa mëkatarëve u grahim në xhehenem të etshëm.**

**87. Nuk ka të drejtë ndërmjetësimi askush, përveç atij që e ka lejuar i Gjithëfuqishmi.**

**88. Ata edhe thanë: "I Gjithëfuqishmi ka fëmijë".**

**89. Ju *(jobesimtarë)* vërtet sollët një fjalë shumë të shëmtuar.**

**90. Aq të shëmtuar sa gati u copëtuan qiejt, gati pëlciti toka dhe gati u shembën kodrat nga ajo *(fjalë)*.**

**91. Për atë se të Gjithëmëshirshmit i përshkruan fëmijë.**

**92. E të Gjithëmëshirshmit nuk i takon të ketë fëmijë.**

**93. Nuk ka tjetër, vetëm se gjithë çka është në qiej e në tokë ka për t'iu paraqitur Zotit si rob.**

**94. Ai me diturinë e vet i ka përfshirë të gjithë, dhe ka numëruar e evidentuar çdo gjë të tyre në mënyrë të saktësishme.**

**95. Dhe në ditën e kijametit secili prej tyre do t'i paraqitet Atij i vetmuar.**

---

* Çështja e ringjalljes gjithnjë i ka brengosur ata që nuk ishin të përgatitur të dalin para Zotit, andaj janë përpjekur ta shpallin gjë të pamundshme ringjalljen, duke mos menduar për krijimin e vet pa qenë kurrgjë.

Zoti betohet në madhërinë e vet se do t'i ringjallë, do t'i afrojë rreth e përqark xhehenemit, sa që nga frika nuk mund të qëndrojnë në këmbë, mandej parinë që mësoi njerëzit për mbrapsht do t'i kapë së pari ata dhe do t'i hudhë në zjarr, e pastaj edhe të tjerët.

Ajeti 71 është bukur i ndërlikuar, ngase jep të kuptojmë se çdo njeri do të hyjë ose do të kalojë nëpër xhehenem. Rreth fjalës "**vurudë**" janë dhënë mendime; ndoshta më i drejti do të jetë: se do të duhej kaluar mbi të, e besimtarët do të shpëtojnë prej tij e do të shkojnë në xhennet.

Idhujtarët e Mekës e kuptuan se nuk mund t'i bëjnë vërejtje Kur'anit, andaj u sollën kah gjendja materiale e edhe kah pozita sunduese që në ato kohë myslimanët ishin shumë pak e edhe më të varfër dhe me atë donin t'i përqeshnin besimtarët për dobinë që u solli besimi i tyre. Këtu ndërhyri Kur'ani dhe u tregoi për gjeneratat e mëparshme që ishin më të pasura dhe u shkatërruan, nuk u vlejti asgjë ajo që kishin, e edhe këta do ta shohin se kush do të jetë më i lumtur.

Habab bin Irthi thotë se isha farkëtar, e As bin Vaili më kishte një borxh dhe vajta për t'ia kërkuar, e ai më tha: "Kurr nuk ta laj borxhin deri që të mohosh Muhammedin!" I thashë: "Vallahi nuk e mohoj Muhammedin pa vdekur ti tash dhe sërish të ringjallesh.!" Ai më tha: "Kur do të vdes e të ringjallem, ti eja te unë, e unë kam pasuri e fëmijë atje e ta laj borxhin!" *Buhari Muslim)*. Rreth kësaj ngjarjeje zbresin ajetet 77-80.

**96. Nuk ka dyshim së ata që besuan dhe bënë vepra të mira, atyre i Gjithëmëshirshmi do t'u krijojë** *(ne zemrat e tyre)* **dashuri.**

**97. Ne e bëmë atë** *(Kur'anin)* **të lehtë me gjuhën tënde vetëm që me të t'i përgëzosh të devotshmit, dhe me të t'i tërheqish vërejtjen një populli që është kryeneç.**

**98. Sa shumë brezni kemi shkatërruar para tyre. A po vëren ndonjë prej tyre, ose a po dëgjon zërin e ulët të tyre** *(nuk po u ndihet zëri)***?***

## SURETU TA HA

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Tâ,Hâ.**

**2. Ne nuk ta shpallëm Kur'anin për të munduar ty.**

**3. Ta shpallëm vetëm këshillë** *(përkujtim)* **për atë që frikësohet.**

**4.** *(kjo është)* **Shpallje nga Ai që krijoi tokën dhe qiejt e lartë.**

**5.** *(E Ai është)* **Mëshiruesi që krijoi tokën dhe qiejt e lartë.**

**6. E tij është çdo gjë që ekziston në qiej e në tokë dhe çdo gjë që gjindet në mes tyre, edhe ç'ka nën dhé.**

**7. Andaj, nëse bën shprehjen** *(lutjen)* **haptazi, Ai e di të fshehten, madje edhe më shumë se kjo.**

**8. Ai është Allahu, nuk ka Zot pos Tij. Atij i takojnë emrat më të bukur.**

**9. A të ka ardhur ty njohuri për ndodhinë e Musait?**

**10. Kur ai e pa një zjarr, e i tha familjës së vet: "Rrini ku jeni, se vërejta një zjarr,**



**e unë ndoshta do t'u sjellë ndonjë gacë prej tij, ose do të gjejë te zjarri ndonjë udhërrëfyes".**

**11. E kur shkoi tek ai** *(zjarri)***, u thirrë: O Musa!**

**12. Vërtet Unë jam Zoti yt, hiq atë që ke mbathur** *(opingat e nallet)***, se je në luginën e shenjtë Tuva.**

---

* Idhujt të cilët i adhuruan dhe me të cilët krenoheshin, do t'u bëhen armiq atyre idhujtarëve. E derisa ata nuk pranuan udhëzimet e Kur'anit, ata mbetën në mëshirën e shejtanit, i cili i ngacmon dhe i nxit gjithnjë për punë të këqia. Muhammedit i thuhet të mos ngutet, e të dëshirojë likuidimin e tyre, pse ata kundështojnë Zotin, pse Ai i ka në dorë frymëmarrjet, ditët, vitet e tyre janë të numëruara, andaj së shpejti do ta gjejnë dënimin e merituar.

Ditën e ringjalljes besimtarët do të sillen te Zoti të nderuar, të krenuar, ngase do të priten si mysafirë të lartë, ndërsa kriminelëve do t'u grahet sikurse shtazëve, kur grahen te uji, dhe përveç atij që Zoti i jep leje, përveç atij që e mban premtimin e Zotit, e premtimi i Zotit është Shehadeti, askush tjetër nuk ka të drejtë të kërkojë falje për tjetrin.

Fjala më e ndytë dhe më e përçudur, është ajo e atyre që i përshkruajnë Zotit fëmijë. Është e rëndë ngase gjithçka që është në qiej e tokë është krijesë e Tij, dhe si rob i Tij do t'i paraqitet secili i vetmuar, pa pasuri, pa fëmijë, pa shoqëri, pa fuqi në ditën e Gjykimit, andaj nuk është për t'u habitur kur thuhet se prej një këso fjale të rëndë, fjalë injorante gati do të shkatërroheshin qiej e tokë.

Dashurinë në zemrat e tyre që besuan dhe bënë vepra të mira e shpik Zoti, andaj ata e duan Zotin dhe Ai i do ata, dhe e duan njëritjetrin. Në përputhje me këtë ajet është edhe hadithi i Pejgamberit që thotë: "Kur e do Allahu ndonjë rob, e thërret Xhibrilin e i thotë: Unë e dua filanin, pra duaje edhe ti, e Xhibrili thërret në qiell: Allahu e do filanin, duane edhe ju, e duan banorët e qiellit dhe ajo dashuri ndaj tij zbret edhe te banorët e tokës, e edhe ata e duan!" *(Muslimi).*

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i kaptinës Merjem. I lavdëruar qofsh o Allah!*

# SURETU TA HA
## KAPTINA 20

*E zbritur në Meke; pas sures Merjem, ajete: 135*

*Edhe kjo kaptinë, sikurse edhe kaptinat e tjera që u shpallën në Mekë, rrah çështjet themelore të besimit.*

*Në fillim të kaptinës i jepet rëndësi përforcimit të ndjenjës së Muhammedit, të dërguarit më të famshëm, për detyrën të cilën ishte i obliguar ta kryente; i jepet përkrahje për ta forcuar shpirtin e tij, në mënyrë që rezistenca që i bëhej prej armiqve kokëfortë, talljet dhe përgënjeshtrimet që ia bënin me qëllim të caktuar, të mos ndikonin në vendosmërinë e tij për të zbatuar deri në fund porosinë e marrë prej Zotit Fuqiplotë.*

*Kjo kaptinë parashtron disa tregime mbi pejgamberët, e në mënyrë më të shkoqitur, tregimin rreth Musait e Harunit në dialog me faraonin, që përfshin gati pjesën më të madhe të kësaj kaptine; për qëndrimin e Musait në luginën Tuva, për garat e tij me magjistarët dhe për suksesin e tij përfundimtar.*

*Kalimthi përmendet edhe çështja e Ademit, përmes së cilës kuptohet mëshira e Zotit ndaj tij pas gabimit dhe pas pendimit, madje mëshira e Zotit e shprehur me të dërguarit e njëpasnjëshëm për t'ua treguar njerëzve rrugën e drejtë, e ata pastaj vetë të vendosin se cilën rrugë do ta zgjedhin: të mirën a të keqen.*

*Në këtë kaptinë gjithashtu paraqiten edhe disa skena që kanë të bëjnë me disa momente në ditën e gjykimit, ku do të mbretërojë drejtësia e përsosur e Gjykatësit Suprem, në të cilën të mirit do t'i thuhet: ke bërë mirë, ja shpërblimi, ndërsa të keqit: ke bërë keq, e more në qafë veten!*

*Quhet: "**Sureti Taha**" që është një nga emrat e bekuar të Muhammedit a.s. që ka qëllim përforcimin e zemrës dhe të shpirtit të tij në përballimin e pengesave dhe të vështirësive që e goditnin.*

**13. Unë të zgjodha ty** *(për pejgamber)*, **prandaj dëgjo mirë së ç'po të shpallet!**

**14. Vërtet, vetëm Unë jam Allahu, nuk ka zot tjetër pos Meje, pra Mua më adhuro dhe fal namazin për të më kujtuar Mua.**

**15. S'ka dyshim se momenti** *(kijameti)* **do të vijë patjetër, Unë gati e kam fshehë atë;** *(do të vijë)* **për t'u shpërblyer secili njeri për atë që ka bërë.**

**16. Prandaj, të mos shmang ty nga kjo, ai që nuk i beson atij dhe që është dhënë pas dëshirave, se atëherë shkatërrohesh.***

**17. O Musa, ç'është ajo që e ke në të djathtën tënde?**

**18. Ai** *(Musai)* **tha: "Ai është shkopi im që mbahem në të, dhe me të u shkund** *(gjethe nga drunjtë)* **dhenve të mia, dhe me të kryej edhe nevoja të tjera.**

**19. Ai** *(Allahu)* **i tha: "Hidhe atë, O Musa!"**

**20. Ai e hodhi atë, kur ja, ai një gjarpër i madh që lëvizte me shpejtësi.**

**21.** *(Allahu i)* **Tha: "Kape atë, e mos u frikëso, se Ne do ta kthejmë atë përsëri në gjendjen e mëparshme!"**

**22. Dhe, fute dorën tënde nën sjetullën tënde e do ta nxjerrësh atë të bardhë pa asnjë të metë. Kjo është një mrekulli tjetër.**

**23.** *(këtë e bëmë)* **Në mëyrë që të mundësojmë të shohësh disa nga argumentet Tona të mëdha.**

**24. "Shko te faraoni se ai ka ngritur kokë** *(është bërë arrogant)***".**

**25. Ai** *(Musai)* **tha: "Ma zgjëro** *(më ndihmo)* **gjoksin tim!**

**26. Dhe më lehtëso në këtë punë timen!**

**27. Më zgjidh nyjen e gjuhës sime!**

**28. Që ta kuptojnë fjalën time!**

**29. Më cakto një ndihmëtar nga familja ime,**

**30. Harunin, vallain tim,**



**31. Që me të të ma forcosh fuqinë time,**

**32. Bëma shok atë në punën time,**

**33. Në mënyrë që të madhërojmë Ty më shumë,**

**34. Dhe të përkujtojmë ty shpesh.**

**35. Vërtet, Ti je Ai që na sheh dhe na i di punët".***

**36. Ai** *(Allahu)* **tha: "O Musa, t'u dha ajo që kërkove!"**

**37. Ne edhe një herë ta dhuruam ty mirësinë Tonë.**

* Dy shkronjat e para, Ta dhe Ha janë sikurse edhe të tjerat në fillim të kaptinave, që sipas mendimit të një shumice dijetarësh, janë të pashpjegueshme - muteshabih. Sipas Ibni Abasit etj. do të thotë: O njeri! Ka mendime se ato shkronja janë emër i Zotit, emër i Pejgamberit, emër i kaptinës, ose është: "i lumi ai që ka gjetur rrugën e drejtë", apo është **"shkele tokën o Muhammed"** etj.

Zoti xh. sh. i thotë Muhammedit se Kur'anin nuk ia ka zbritur që me të ta mundojë atë, por si këshillë e dritë për atë që ia ka frikën Zotit, që krijoi gjithçka dhe prej fronit të vet udhëheq me gjithçka, prandaj i thotë se në asnjë moment nuk është i vetmuar dhe se lutjen mund ta shprehë si të dojë, me zë të lartë ose të ulët, sepse Zoti e di edhe atë që është në shpirtin e tij, e që nuk shprehet fare.

Duke u kthyer Musai prej Medjenit për në Egjipt, e humb rrugën ngase ishte një natë shumë e errët e edhe e ftohtë. Papritmas në anën e majtë të rrugës sheh një zjarr dhe i thotë familjes: Rrini në vend derisa të shkoj te ai zjarr të marrë ndonjë unë të ndezur, ose të gjejë ndokë që do të më tregojë për rrugën.

Mirëpo, kur ai afrohet sheh se nuk ishte zjarr por dritë, e Zoti e thërret, e duke i thënë se Ai ishte Zoti i tij, e urdhëron të zbathet dhe e njofton se gjendet në luginën e shenjtë Tuva. Pastaj, i thotë se atë e ka caktuar pejgamber dhe t'ia vërë veshin mirë asaj që po i shpallej, se Ai që e thërriste është vetë Zot dhe tjetër zot pos =



**38. Atëherë kur nënën tënde e frymëzuam me atë që nuk kuptohet ndryshe pos me inspirim** *(me frymëzim - shpallje).*

**39.** *(Ne i thamë)* **"Vëre atë** *(fëmijë, Musain)* **në arkë, e mandej hidhe në lumë e lumi e hjedhë në breg, atë e merrë armiku Im dhe i tij. E nga ana Ime mbolla** *(në zemra të njerëzve)* **dashuri ndaj teje, e që të edukoheshe nën mbikëqyrjen Time".**

**40. Kur motra jote ecte** *(të përcillte)* **e thoshte: "A doni t'ju tregoj atë që do të kujdeset për të? E Ne të kthyem te nëna jote, që të gëzohej ajo e të mos mbetej e pikëlluar. Ti e pate mbytur një njeri, e Ne të shpëtuam nga mërzia dhe të sprovuan me sprova të mëdha. Ti qëndrove me vite ndër banorët e Medjenit, e pastaj erdhe, o Musa, në kohën e caktuar".**

**41. Dhe Unë të zgjodha ty për shpalljen Time.**

**42. Shko me argumentet e Mia, ti dhe vëllai yt, e mos e hiqni prej kujdesit të përmendurit ndaj Meje.**

**43. Shkoni që të dy te faraoni, se ai vërtet e ka tepruar.**

**44. Atij i thuani fjalë të buta, ndoshta ai mendohet a frikësohet.**

**45. Ata të dy thanë: "Zoti ynë, ne kemi frikë se do të na ndëshkojë menjëherë ose do t'i kalojë kufijtë kundër nesh".**

**46. Ai** *(Allahu)* **tha: "Mos u frikësoni, se Unë** *(me ndihmën Time)* **jam me ju, dëgjoj** *(ç'do t'ju thotë)* **dhe shoh** *(ç'do të bën me ju)*".

**47. I shkoni e thuani atij: "Ne jemi që të dy të dërguar të Zotit tënd, lëshoi beni israilët të vijnë me ne, e mos i mundo! Ne të kemi ardhur me argumente nga Zoti yt, e shpëtimi është për atë që ndjek rrugën e drejtë.**

**48. Ne na është thënë se dënimi është për atë që gënjen** *(të dërguarit)* **dhe ia kthen shpinën besimit".**

**49. Ai** *(faraoni)* **tha: "E kush është Zoti i ju dyve, o Musa?"**

**50.** *(Musai)* **Tha: "Zoti ynë është Ai që çdo sendi i dha formën e vet, pastaj e udhëzoi atë."**

**51. Ai tha: 'Si është gjendja e popujve të mëparshëm?"**

---

= Tij nuk ka. Pos kësaj Ai thotë: Mua më përkujto gjatë faljes, e bëhu gati se kijameti pa tjetër ka për të ardhur, por Unë e kam lënë të fshehtë momentin, e ty të mos mashtorjë ndonjë që nuk e beson gjykimin para Zotit e është i dhënë pas qejfeve të kësaj bote, e të të merr në qafë edhe ty, sepse atë ditë do të shpërblehet secili për veprat që ka bërë.

Këto porosi ia bën Zoti për ta forcuar Musain në bindje, sepse më vonë ai do të ballafaqohet me faraonin.

** Zoti xh. sh., e dinte se ç'kishte Musai në dorë, e ia bën pyetjen në mënyrë që ai ta përcjellë me vëmendje ngjarjen, sepse ai shkop i thatë, do të shndërrohet në bollë të gjallë, pra do të shohë një mrekulli të madhe.

Musai nuk përfundon vetëm me përgjigjen në pyetje, por nga dëshira që ta shtojë edhe më tepër kënaqësinë e vet në bisedë me të Madhin, Zot, vazhdon duke i përshkruar cilësitë dhe dobitë e shkopit.

Mrekullia e shndërrimit të shkopit në gjarpër të madh dhe të zbardhimit e të shkëlqimit të dorës në atë moment, ishte parapërgatitje për paraqitjen e atyre mrekullive më vonë para faraonit.

Kur u urdhërua të shkojë te faraoni, i cili e njihte veten si zot, Musai kërkoi ndihmën e Zotit për zbatimin e asaj detyre, kërkoi që t'i lëshohej gjuha e të jetë oratori më i mirë, t'ia bashkojë atij vëllain Harun si bashkëpunëtor dhe si pejgamber dhe ashtu të formojë një fuqi më të madhe.



**52.** *(Musai)* **Tha: "Dija për ata është të Zoti im, e shënuar në një libër. Zoti im nuk gabon e as nuk harron".**

**53.** *(Zoti im)* **I cili për ju e bëri tokën si djep, për të mirën tuaj hapi rrugë nëpër të, lëshoi shi prej së larti, e kjo mundësoi që të mbijnë bimë të llojeve të ndryshme.**

**54. Hani ju dhe kullotni kafshët tuaja** *(nga ato bimë)*. **Vërtet, për të gjitha këto** *(që u përmendën)* **ka argumente për ata që kanë mendje të shëndoshë.**

**55. Prej asaj** *(tokës)* **Ne u krijuam ju, e ju do t'u kthejmë përsëri në të, e prej saj do t'ju nxjerrim edhe një herë.**

**56. Ne ia bëmë të mundshme atij t'i shohë të gjitha argumentet Tona, por ai i gënjeu ato dhe i refuzoi.***

**57.** *(Atëherë faraoni)* **Tha: "O Musa, a mos na ke ardhur që me magjinë tënde të na nxjerrësh prej tokës tonë** *(prej Egjiptit)*?

**58. Edhe ne do të kundërvihemi me një aso magjie, pra cakto një kohë dhe një vend që do të na përshtatet, e që nuk do ta thyenim as ne as ti".**

**59.** *(Musai)* **Tha: "Koha e caktuar le të jetë dita e festës në mënyrë që njerëzit të tubohen para dite".**

**60. Faraoni u kthye dhe tuboi magjistarët e vet dhe doli në kohën** *(dhe vendin)* **e caktuar.**

**61. Atëherë Musai u tha atyre** *(magjistarëve)*: **" Mjerimi është juaji, prandaj mos shpifni ndaj Allahut ndonjë gënjeshtër e t'ju shkatërrojë me ndonjë dënim, se pa dyshim ai që shpif ka dështuar keq".**

**62. Ata** *(magjistarët)* **polemizuan për çështjen e tyre, por bisedën e bënë fshehurazi** *(nga masa)*.

**63. Ata pastaj** *(pas bisedës së fshehur)* **thanë: "Këta të dy janë magjistarë, që me magjinë e tyre duan t'ju nxjerrin nga toka juaj dhe ta zhdukin drejtimin** *(ideologjinë)* **tuaj që padyshim është më i drejti".**

**64. Pra,** *(meqë janë magjistarë)* **ju vendosni seriozisht çështjen tuaj dhe dilni në shesh tok të bashkuar,e ai që triumfon sot, ai ka arritur suksesin,**

---

* Pëvreç asaj që ia plotëson kërkesat e Musait, Zoti ia përmend aty edhe të mirat që ia ka dhuruar atij prej kur ishte foshnjë. Derisa faraoni i mbyste fëmijët e beni israilve, Zoti fuqiplotë e udhëzoi nënën e Musait ta vë foshnjën në një arkë *(tabut)* dhe ta hedhë në lumë. Motra e Musait e përcolli deri kur arka ra në duart e familjes së faraonit. Foshnja nuk pranoi gjinin e asnjë gruaje, atëherë motra e tij i tha familjes së faraonit, se ajo di për një grua të ndershme e besnike e cila do t'i japë gji foshnjës. Ata pranuan dhe e thirrën gruan *(nënën e Musait)* dhe kur ajo i afroi gjinin atij, ai menjëherë e thithi, për çka gruaja e faraonit u gëzua shumë dhe e luti gjidhënësen të qëndrojë dhe të jetojë në pallatin mbretëror. Ajo u ankua se nuk mund ta lë shtëpinë dhe fëmijët e saj, prandaj propozoi ta merrte foshnjën me vete, e kohë pas kohe do t'ua sillte ta shohin, gjë kjo të cilën ata e pranuan. Urtësia e Zotit bëri që foshnja t'i kthehej nënës së vet, e të mos e përjetojë ajo dhembjen për ndarjen nga fëmija e vet.

Ai ia përmendi edhe ndihmën që ia pati ofruar kur e pat mbytur një njeri, pastaj ndihmën sa ishte në Medjen te Shuajbi dhe i tregoi se atë e ka zgjedhur pikërisht pejgamber dhe e urdhëroi që ai së bashku me Harunin të shkonin te faraoni e t'i tregojnë se nuk ka zot tjetër pos Allahut.

Musai me vëllain e vet shkuan te faraoni dhe e thirrën ta besojë Zotin një, Krijuesin që përsosi çdo krijesë, dhe të vetmin furnizues, i cili edhe pas vdekjes do t'i ringjallë të gjithë. Mirëpo, edhe pse Musai ia tregoi të gjitha mrekullitë që dokumentonin për Zotin fuqiplotë, faraoni nuk deshi t'i pranojë, nuk e njohu as Musain si pejgamber dhe u përpoq ta shpallte si magjistar.



**65. Ata thanë: "O Musa, do të hedhësh ti apo ne po hedhim të parët?"**

**66. Ai *(Musai)* tha: Jo, hidhni ju! Kur, ja, atij iu duk se nga ajo magji e tyre litarët dhe shkopinjtë lëviznin *(si gjarpërinj)*.**

**67. E Musai ndjeu në vetë njëfarë frike.**

**68. Ne i thamë atij: "Mos ke frikë, është më se e sigurt se ti do të jesh triumfues!"**

**69. Tani hidhe atë që e ke në dorën tënde të djathtë *(shkopin)*, që t'i gëlltisë ato që i bënë ata, sepse ajo që bënë ata nuk është tjetër pos mashtrim magjistari, e magjistari nuk do të ketë sukses kudo qoftë.**

**70. Atëherë *(kur shkopi i Musait i gëlltiti)* magjistarët u hudhën në sexhde e thanë: "Ne i besuam Zotit të Harunit e të Musait!"**

**71. Ai *(faraoni)* tha: "Ai besuat atij para se t'u japë unë leje? Ai *(Musai)* është prijës i juaj, i cili ua mësoi magjinë, unë do t'ua pres duart e këmbët tërthorazi e do t'u varë në trungujt e hurmave, e atëherë ju do ta kuptoni se cili prej nesh ka dënim më të ashpër e më të vazhdueshëm?"**

**72. Ata thanë: "Pasha Atë që na krijoi, nuk të japim përparësi ty ndaj argumenteve që na erdhën, e ti bëje atë që mendon ta bësh, dhe mund të zbatosh vetëm atë që i takon jetës së këtij bote!"**

**73. Ne i besuam Zotit tonë që Ai të na i falë gabimet tona dhe magjinë, me të cilën ti na detyrove. Allahu është më i miri *(në të shpërblyerit)* dhe më i përjetshmi *(në të dënuar)*!**

**74. Ai që i paraqitet Zotit të vet si kriminelë, e ka xhehenemin, në të cilin as nuk vdes as nuk jeton.**

**75. Ndërsa ai që i paraqitet Atij besimtar e që ka bërë vepra të mira, të tillët i presin merita të larta.**

**76. *(do ta presin)* Xhennete të Adnit, nëpër të cilët rrjedhin lumenj dhe aty do të jenë përjetë. Ky është shpërblim i atij që është pastruar nga mosbesimi***

* Edhe pse i pa mrekullitë, faraoni nuk deshi t'i pranojë, e Musain e quajti magjistar, duke i thënë se do të kundërvihemi edhe ne me magji. Musai caktoi vendin e kohën ku do të zhvillohen garat në magji. Caktoi ditën e një feste të tyre, në mënyrë që të tuboheshin sa më shumë popullsi, që ta përjetonin të vërtetën sa më shumë njerëz.

Faraoni i thirri të gjithë magjistarët dhe ndër më të aftit prej tyre i zgjodhi shtatëdhjetë e dy sish. Para se të fillonin t'i provonin forcat, Musai ua tërhoqi vërejtjen magjistarëve për mëkatet e gënjeshtrës, andaj ata u frikësuan dhe biseduan fshehtas për atë që u tha Musai, por publikisht i quajtën magjistarë edhe Musain edhe Harunin. Musai nuk i paraqiti mrekullitë e veta i pari, por u tha atyre të fillonin. Kur i hodhën në atë fushë litarët dhe shkopinjtë e tyre, ata u dukën se u shndërruan në gjarpërinj të mëdhenj që barkas rrëshqitnin, sa që edhe Musai hetoi njëfarë frike. Atëherë Zoti e trimëroi, duke i thënë se magjia e tyre është mashtrim, mos të frikësohet por ta hedhë shkopin e vet. Kur Musai e hodhi shkopin e vet, ai u shndërrua në një bollë të madhe, e cila një nga një gëlltiti të gjitha mjetet e tyre, ndërsa njerëzit e shikonin me habi këtë ngjarje. Kur e panë këtë gjë magjistarët, kuptuan se nuk ishte punë magjie, por mrekulli e Zotit, andaj të gjithë u përulën në shenjë mirënjohjeje, pranimi dhe respektimi ndaj Allahut.



**77.** Ne i kumtuam Musait: "Udhëto natën me robtë e Mij, hapu atyre rrugë të terur në det, e mos ke frikë se do të zënë, a do të fundosësh".

**78.** Atyre iu vu prapa faraoni me ushtrinë e vet, po ata pësuan në det ashtu si pësuan.

**79.** Faraoni e humbi popullin e vet, e nuk e udhëzoi.

**80.** O bijt e israilit, Ne ju shpëtuam prej armikut tuaj, ua përcaktuam anën e djathtë të Turit *(për shpalljen e Tevratit)*, ju furnizuam me rrëshirë *(si mjalti)* dhe me shkurtëza.

**81.** Hani nga të mirat që u dhuruam, e mos u bëni përbuzës se do t'u godasë hidhërimi Im, e atë që e zë hidhërimi Im, ai ka mbaruar.

**82.** Nuk ka dyshim se Unë e fal atë që është penduar, që ka besuar, që ka bërë vepra të mira dhe që përqëndrohet për në rrugën e drejtë.

**83.** Po ty o Musa: "Ç'të nguti para popullit tënd?"

**84.** Ai u përgjigj: "Ja, ata janë pranë meje, e unë u nguta te Ti, o Zoti im, që të jeshë i kënaqur ndaj meje!"

**85.** Ai *(Allahu)* Tha: "Ne sprovuam popullin tënd pas teje, dhe ata i hodhi në humbje Samirijji!"

**86.** Musai u kthye te populli i vet i hidhëruar e i pikëlluar dhe tha: "O populli im, a nuk u premtoi juve Zoti juaj premtim të mirë, a mos u bë kohë e gjatë e ju e harruat premtimin, ose dëshiruat të ju godasë hidhërimi nga Zoti juaj, andaj e thyet besën që ma keni dhënë?"

**87.** Ata thanë: "Ne nuk e thyem besën tënde me dëshirën tonë, por ne ishim ngarkuar me barrë të rënda nga stolitë e popullit e i hodhëm ato *(në zjarr)*, e ashtu i hodhi edhe Samirijja".

---

I dëshpëruar nga disfata, faraoni u kërcënua duke u thënë se Musai është mësuesi i tyre, prandaj ai do t'ua shkurtojë gjymtyrët e trupit nga një dorë e këmbë të djathtë e nga një të majtë. Mirëpo, edhe pas këtij kërcënimi, magjistarët që besuan Zotin, nuk u luhatën, i thanë se ai mund t'i gjykojë në këtë jetë, por kjo është e shkurtër, e se nuk dëshirojnë t'i paraqiteshin Zotit në ditën e gjykimit si kriminelë, e ta meritonin xhehenemin, por do të donin t'i paraqiteshin si besimtarë të sinqertë e me vepra të mira ta gëzojnë shpërblimin e vërtetë.



**88. E ai** *(Samirijja)* **ua mbaroi atyre një viç me trup që pëlliste, e ata thanë: "Ky është zoti juaj dhe Zoti i Musait, po ai** *(Musai)* **e ka harruar".**

**89. A nuk e kuptonin ata se ai** *(viç)* **as nuk u përgjigjej atyre, e as nuk kishte mundësi t'ju sillte ndonjë dobi a dëm.**

**90. E Haruni atyre u pat thënë më parë: "O populli im, ju vetëm u sprovuat me të, pse Zoti juaj është i Gjithmëshirshëmi, andaj ejani pas meje dhe më dëgjoni për këtë që po ua thëm".**

**91. Ata i thanë: "Ne nuk do t'i ndahemi këtij** *(adhurimit të viçit)* **deri që të kthehet te ne Musai!"**

**92. Ai** *(Musai u kthye e)* **tha: "O Harun ç'të pengoi ty kur i pe se morën rrugën e gabuar,**

**93. E ti të mos u vazhdosh rrugën time? A mos e kundërshtove edhe ti porosinë time?"**

**94. Ai** *(Haruni)* **tha: "O bir i nënës sime, mos më kap as për mjekrre as për flokë, se unë u frikësova se do të thuash: i përçave beni israilët dhe nuk e ke respektuar porosinë time?"**

**95. Ai** *(Musai)* **tha: "E çka ishte puna e jote, o Samirijj?"**

**96. Tha** *(Samirijja)*: **"Unë pashë atë që ata nuk panë, e mora një grusht nga gjurma e të dërguarit** *(nga fërkemi i kalit të Xhibrilit)* **dhe ia hodha atij** *(viçit)* **dhe kështu më mashtroi vetvetja".**

**97. Ai** *(Musai)* **tha: "Prandaj, largohu sepse sa të jeshë gjallë ke për të thënë:** *(këdo që e sheh)* **"Mos m'u afro!" E ty të pret edhe një moment** *(dënim)* **i pathyeshëm. E ti tash shikoje zotin tënd që e adhurove bindshëm, e tani atë do ta djegim e do ta bëjmë shkrumb dhe hirin e tij do ta shpërndajmë nëpër det".**

**98. I adhuruari juaj është vetëm Allahu, që përveç Tij nuk ka zot tjetër, e dituria e Tij ka përfshirë çdo send.***

---

* Derisa faraoni vazhdonte arrogancën e vet, Zoti e urdhëroi Musain të largohej prej aty natën, e i thotë t'i mëshojë me shkopin e tij detit, e ai do të ndahet dhe do të krijohen rrugë të terura nëpër të, ndërsa populli i tij mos të frikësohen se do t'i mbysë uji ose se do t'i zë faraoni me ushtrinë e vet. Musai kaloi mirë me popullin e vet përtej detit, e faraoni që iu kishte vu prapa tyre duke i ndjekur, u fut në ato rrugë të detit, por uji u bashkua dhe i përmbyti.

Zoti xh. sh. ua përkujton beni israilve të mirat që ua dhuroi dhe i këshilloi t'ju përmbahen udhëzimeve të Tij.

Musai shkonte në Turë për ta pranuar shpalljen, e me të ishin disa pari që i kishte zgjedhur ai, por nga dashuria për bisedën që do ta bëjë me Zotin, u ngut dhe eci para tyre.

Gjatë kohës sa qëndroi Musai në Turë, populli i tij u mashtrua prej njëfarë "**Samirijj**". Si duket ai kishte qenë më parë si adhurues i lopës, kishte pranuar fenë e beni israilve, rridhte prej familjes Samirijj, ndërsa emrin e kishte Musa. Kështu ai popull filloi ta adhurojë një viç që Samirijja e mbaroi prej stolisë e që e kishin huazuar beni israilët prej kibtasve. Stolisë së shkrirë në zjarr i kishte dhënë formë viçi, e si thoshte Samirijja, ia kishte hedhur një grusht dhé, që e kishte marrë prej gjurmës së këmbës së kalit, në të cilin kishte ardhur Xhibrili për ta dërguar Musain në Tur.

كَذَٰلِكَ نَقُصُّ عَلَيْكَ مِنْ أَنۢبَآءِ مَا قَدْ سَبَقَ وَقَدْ ءَاتَيْنَٰكَ مِن لَّدُنَّا
ذِكْرًا ﴿٩٩﴾ مَّنْ أَعْرَضَ عَنْهُ فَإِنَّهُۥ يَحْمِلُ يَوْمَ ٱلْقِيَٰمَةِ وِزْرًا
﴿١٠٠﴾ خَٰلِدِينَ فِيهِ وَسَآءَ لَهُمْ يَوْمَ ٱلْقِيَٰمَةِ حِمْلًا ﴿١٠١﴾ يَوْمَ يُنفَخُ
فِى ٱلصُّورِ وَنَحْشُرُ ٱلْمُجْرِمِينَ يَوْمَئِذٍ زُرْقًا ﴿١٠٢﴾ يَتَخَٰفَتُونَ
بَيْنَهُمْ إِن لَّبِثْتُمْ إِلَّا عَشْرًا ﴿١٠٣﴾ نَّحْنُ أَعْلَمُ بِمَا يَقُولُونَ إِذْ يَقُولُ
أَمْثَلُهُمْ طَرِيقَةً إِن لَّبِثْتُمْ إِلَّا يَوْمًا ﴿١٠٤﴾ وَيَسْـَٔلُونَكَ عَنِ ٱلْجِبَالِ
فَقُلْ يَنسِفُهَا رَبِّى نَسْفًا ﴿١٠٥﴾ فَيَذَرُهَا قَاعًا صَفْصَفًا ﴿١٠٦﴾
لَّا تَرَىٰ فِيهَا عِوَجًا وَلَآ أَمْتًا ﴿١٠٧﴾ يَوْمَئِذٍ يَتَّبِعُونَ ٱلدَّاعِىَ
لَا عِوَجَ لَهُۥ وَخَشَعَتِ ٱلْأَصْوَاتُ لِلرَّحْمَٰنِ فَلَا تَسْمَعُ إِلَّا هَمْسًا
﴿١٠٨﴾ يَوْمَئِذٍ لَّا تَنفَعُ ٱلشَّفَٰعَةُ إِلَّا مَنْ أَذِنَ لَهُ ٱلرَّحْمَٰنُ وَرَضِىَ لَهُۥ
قَوْلًا ﴿١٠٩﴾ يَعْلَمُ مَا بَيْنَ أَيْدِيهِمْ وَمَا خَلْفَهُمْ وَلَا يُحِيطُونَ بِهِۦ
عِلْمًا ﴿١١٠﴾ ۞ وَعَنَتِ ٱلْوُجُوهُ لِلْحَىِّ ٱلْقَيُّومِ وَقَدْ خَابَ مَنْ
حَمَلَ ظُلْمًا ﴿١١١﴾ وَمَن يَعْمَلْ مِنَ ٱلصَّٰلِحَٰتِ وَهُوَ مُؤْمِنٌ فَلَا
يَخَافُ ظُلْمًا وَلَا هَضْمًا ﴿١١٢﴾ وَكَذَٰلِكَ أَنزَلْنَٰهُ قُرْءَانًا عَرَبِيًّا
وَصَرَّفْنَا فِيهِ مِنَ ٱلْوَعِيدِ لَعَلَّهُمْ يَتَّقُونَ أَوْ يُحْدِثُ لَهُمْ ذِكْرًا ﴿١١٣﴾

ربع الحزب ٣٢



**99. Po kështu, Ne të rrëfejmë ty për disa nga ndodhitë që kanë kaluar më heret dhe nga ana jonë të dhamë ty shpalljen plot përkujtime.**

**100. Kush i kthen shpinën kësaj *(shpalljes - Kur'anit)*, ai do të bartë në ditën e kijametit barrën më të rëndë.**

**101. Nën atë do të qëndrojnë përgjithmonë. Sa barrë e keqe është për ta në ditën e kijametit.**

**102. Ditën kur i fryhet surit *(bririt)*, atë ditë Ne i tubojmë mëkatarët symavijosur *(të verbër, të shëmtuar)***

**103. E ata pëshpërisin mes vete: nuk qëndruat *(në dynja)* më shumë se nja dhjetë ditë.**

**104. Ne më së miri e dijim se çka flasin ata, e edhe atë kur më i mençuri prej tyre u tha: "Nuk qëndruat më shumë se një ditë!"**

**105. Ty të pyesin edhe për kodrat, thuaj: "Zoti im mund t'i bëjë ato thërime të shpërndara".**

**106. Dhe vendin e tyre ta bëjë rrafsh pa farë bime e ndërtese.**

**107. E nuk do të shohësh në të as ultësirë e as lartësirë.**

**108. Atë ditë, ata do të shkojnë pas thirrësit, e nuk do t'i largohen atij, e para të Gjithëmëshirshmit ulen zërat e nuk dëgjohet tjetër pos një zë i ulët.**

**109. Atë ditë nuk bën dobi as ndërmjetësimi, përveç atij, të cilin e ka lejuar i Gjithmëshirshmi të ndërmjetësojë dhe për të cilin e pëlqeu ndërmjetësimin.**

**110. Ai i di ato që ishin para tyre dhe ato që vijnë pas, po dija e tyre nuk mund ta përfshijë ate.**

**111. E fytyrat *(e mëkatarëve)* e turpëruara, i përulen të Përjetshmit, të Gjithfuqishmit, sepse ka dështuar ai që barti padrejtësinë.**

**112. Kush është besimtar dhe bën vepra të mira, ai nuk i frikësohet ndonjë padrejtësie e as ndonjë mungese *(në shpërblim)*.**

**113. Kështu Ne e shpallëm këtë Kur'an arabisht dhe përsëritëm në të vërejtjet, në mënyrë që ata të ruhen ose ai *(Kur'ani)* t'u sjellë atyre përvojë mësimi.**

---

Kjo bëhej gjoja se vetëm Samirijja e kishte parë atë rast të Xhibrilit dhe se viçi pëlliste si të ishte i gjallë.

Zoti xh. sh. e njoftoi Musain sa ishte ende në Turë për devijmin e popullit të tij, andaj ai u kthye shumë i zemëruar dhe nga hidhërimi e zuri të vëllain për flokësh dhe e qortoi, por Haruni u arsyetua. Samirijja u leçit nga i gjithë populli, e viçin e punuar e dogji Musai duke mos i lënë as hirin dhe kështu asgjësoi atë bindje, dhe i thirri të adhuronin vetëm Allahun, të Gjithëdijshmin.

Me tregimin e kësaj ngjarjeje, Zoti xh. sh. vërteton dërgatën e Muhammedit, i cili, sikur të mos ishte njoftuar nga Zoti, nuk do të dinte asgjë për të kaluarën.



**114. I lartë është Allahu, Sundimtar i vërtetë. Ti mos nxito me Kur'anin para se të përfundojë shpallja e tij te ti, thuaj: "Zoti im, më shto dituri."***

**115. Na i patëm urdhëruar edhe Ademit** *(të mos i afrohej pemës)* **, po ai harroi, pra te ai nuk gjetëm vendosmëri.**

**116. Përkujto kur Ne u thamë engjëjve: "Bëni sexhde ndaj Ademit, ata i bënë, pos Iblisit, i cili nuk deshi".**

**117. E Ne i thamë: "O Adem, ky është armik yti dhe i bashkëshortes tënde, pra mos t'ju nxjerrë kurrsesi nga xhenneti, e t'ju vë në vështirësi** *(për të siguruar mjetet e jetesës)*".

**118. Ti aty** *(në xhennet)* **nuk ke për të qenë i uritur e as nuk ke për të mbetur i zhveshur.**

**119. Aty nuk ke për të pasur etje e as nuk do të kesh vapë.**

**120. Por, atë e ngacmoi djalli duke i thënë: "O Adem, a do të të tregoj për pemën e pavdekshmërisë dhe të sundimit të pazhdukshëm!"**

**121. Ata të dy hëngrën nga ajo** *(pemë)* **dhe që të dy u zhveshën, e ia nisën ta mbulojnë veten e tyre me gjethe që mblidhnin nëpër xhennet, dhe kështu Ademi theu urdhërin e Zotit të vet dhe gaboi.**

**122. Mandej Zoti i vet e bëri atë të zgjedhur, ia pranoi pendimin dhe e vuri në rrugën e drejtë** *(të vendosur)* **.**

**123. Ai** *(Allahu)* **u tha: "Zbritni prej aty që të gjithë, do të jeni armiq të njëri-tjetrit. Nëse u vjen nga Unë udhëzim** *(libër e pejgamber)* **kush i përmbahet udhëzimit Tim, ai nuk ka për të humbur** *(në dynja)* **e as nuk ka për të dështuar** *(në jetën tjetër)* **".**

**124. E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë dhe në ditën e kijametit do ta ringjallim të verbër.**

**125. Ai** *(që nuk besoi)* **do të thotë: "Zoti im, përse më ngrite të verbër, kur unë isha me sy?"**

---

* Pasi që përshkruhet tregimi për Musain, përmendet se ai tregim i rrëfehet Muhammedit nga ana e Zotit, përmes këtij Kur'ani që është plot këshilla e dituri të dobishme, ndërkaq ai që refuzon mësimet e tij, ai do ta ngarkojë keq veten ditën e kijametit, kështu që kur t'i fryhet surit për ringjallje, ata do të ngriten të shëmtuar, me fytyra të nxira, e sy të mavijosur dhe do të kuptojnë se jeta e kësaj bote nuk ka qenë më shumë se një ditë.

Idhujtarët i thonin Muhammedit se ç'mund të bëjë Zoti i tij me këto kodra, me këta shkëmbinj e me këto male, e këtë e bënin në shenjë talljeje. Kur'ani sqaron se ato do të bëhen hi e pluhur, e toka do të jetë e rrafshët, pa asnjë send mbi faqen e saj, ndërsa thirrjes për tubim në vendin e caktuar për gjykim, i përgjigjen të gjithë pa bërë zë. Atë ditë mund të ndërmjetësojnë për shefaat pejgamberët etj., vetëm për atë njeri, për të cilin Zoti lejon. Ata që refuzuan mësimet e Zotit, do të dalin para Tij të turpëruar, sikurse të zënët rob, ndërsa ata që besuan e bënë vepra të mira, do ta gëzojnë në mënyrë të plotë shpërblimin e merituar.

Kur'ani përsërit shumë herë vërejtjen për rrezikun nga dënimi në zjarr të xhehenemit, u flet idhujtarëve në gjuhën e tyre, në mënyrë që ata ta kuptojnë atë e të mbledhin mend, se fundi i fundit, madhëria e Allahut është e lartë, Ai udhëheq me gjithçka dhe vetëm Atij i takon adhurimi, e kurrsesi nuk ka nevojë për adhurimin e idhujtarëve, ata shkatërrojnë veten.

Thuhet se Muhammedi ngutej dhe lexonte Kur'anin që i shpallej së bashku më Xhibrilin duke ia lexuar



**126. Ai *(Allahu)* thotë: "Ashtu si i harrove ti argumentet Tona që t'i ofruam, ashtu je i harruar sot".**

**127. Po kështu Ne e shpërblejmë edhe atë që zhytet në mëkate dhe nuk i beson argumentet e Zotit të vet, po dënimi në botën tjetër është edhe më i ashpër dhe i përjetshëm.**

**128. A nuk e kanë të qartë ata se sa breza para tyre i kemi zhdukur, e këta ecin nëpër ato vendbanime të tyre. Në gjurmët e atyre ka fakte për ata që kanë arsye të shëndoshë.**

**129. E, sikur të mos ishte vendimi dhe afati i caktuar më heret nga Zoti yt, dënimi do t'i kapte ata.**

**130. Prandaj, ti bëhu i durueshëm ndaj asaj që thonë ata, dhe duke falënderuar Zotin tënd, falu para lindjes së diellit dhe para perëndimit të tij, falu edhe në orët e natës dhe në skajet e ditës, ashtu që të gjejsh kënaqësi *(me shpërblim)*.**

**131. Dhe mos ia ngul sytë bukurisë së kësaj jete me të cilën i bëmë të kënaqen disa prej tyre *(mosbesimtarë)*, e për t'i sprovuar me të, sepse shpërblimi i Zotit tënd është më i mirë dhe është i përjetshëm.**

**132. Urdhëro familjen tënde të falë namaz, edhe ti vetë zbatoje atë, ngase Ne nuk kërkojmë prej teje ndonjë furnizim *(për ty as për familjen tënde)*, Ne të furnizojmë ty *(dhe ata)*, ardhmëria e mirë është e atij që ruhet.**

**133. Ata thanë:" Përse nuk na solli ai ndonjë argument nga Zoti i vet? A nuk u erdhi atyre sqarim *(në Kur'an)* për atë që ishte në broshurat e mëparshme".**

**134. Dhe sikur t'i ndëshkonim ata me ndonjë dënim para tij *(para se të shpallim Kur'anin)* ata do të thonin: "Zoti ynë, përse nuk na çove ndonjë të dërguar që t'iu përmbaheshim fakteve Tua para se të poshtëroheshim e të mjeroheshim".**

**135. Thuaj: "Secili është duke pritur, pra pritni edhe ju, se së shpejti do ta kuptoni se kush ishin ithtarët e rrugës së drejtë dhe e gjeti të vërtetën".***

---

natyrisht ai, prandaj i thuhet që të mos ngutej e të mos ketë frikë se do ta harrojë atë. Ose ngutej e gjykonte sipas Kur'anit pa iu sqaruar sa duhet nga ana e Zotit domethënia e tij, andaj i thuhet të mos ngutej para se të sqarohej mirë se cili është qëllimi i tij.

* Ngjarja rreth përuljes së engjëjve me urdhërin e Zotit ndaj Ademit dhe e refuzimit të shejtanit, është përsëritur në shtatë kaptina të Kur'anit me qëllim që besimtarët të kuptojnë se duhet zbatuar urdhërin e Zotit, duhet larguar prej ndalesave dhe rikujtuar armiqësinë e shejtanit, të cilën ai e shfaqi kundër babait të tyre, Ademit, e të cilën e shfaq edhe ndaj secilit pasardhës të Ademit.

Zoti xh. sh. ia bëri me dije Ademit armiqësinë e dreqit, ia bëri me dije telashet që do ta goditnin nëse do të dëgjonte mësimet e tij, por shejtani, me vesvesen e tij, e preku Ademin në dy pikat që janë më të ndieshmet dhe më lakmueset për njeriun në përgjithësi. E preku në pavdekshmëri, d.m.th. në jetë të amshueshme dhe në pasuri të pashtershme. Që të dyja këto ia ka anda njeriut, andaj, jo nga lakmia për të ngrënë nga ajo pemë, por nga lakmia e fitimit të atyre dy cilësive, Ademi u mashtrua.

Si masë e parë e ndëshkimit të Ademit dhe të Havës, ishte ajo kur ata u zhveshën prej petkut, që ishin rreze drite të cilat mbulonin trupin e tyre, e kur u zbuluan, ngarendin e mblidhnin gjethe të pemevë të xhennetit duke mbuluar avretin e tyre.

Në xhennet jetën e kishin të garantuar pa kurrfarë mundi, e kur u larguan prej aty, çështja e jetës e gjallimit mbeti përgjegjësi e njeriut, e si rrjedhojë e saj, paraqiten mosmarrëveshjet dhe grindjet mes njerëzve, andaj u thuhet se do të jenë armiq të njëri-tjetrit, nëse nuk u përmbahen mësimeve të Zotit, që do t'i sillte me shpallje përmes pejgamberëve. Kush ua kthen shpinën porosive të Zotit, ai edhe në këtë jetë do të jetë gjithnjë në vështirësi, por mjerimi kryesor është se ai në botën tjetër do të jetë i mënjanuar nga mëshira e Zotit.

Muhammedi urdhërohet të jetë i durueshëm ndaj përgojimeve të armiqve, urdhërohet t'i falë pesë kohët e namazit e të mos u lakmojë atyre që përjetojnë kënaqësi të kësaj jete, pse kjo jetë është vetëm sprovë, është begati e shkurtër dhe e zhdukshme, e të mirat e Zotit janë shumë më të mëdha e të përjetshme. Pra, çështja e rrojtjes nuk guxon të jetë preokupim e ta largojë njeriun nga namazi dhe përkujtimi ndaj Zotit.

Idhujtarëve u erdhi Muhammedi me Kur'an në të cilin përkshkruheshin ngjarjet e shënuara në librat e mëparshëm, me çka dokumentohej se Kur'ani ishte mrekulli e shpallur prej Zotit, madje edhe në librat e hershëm kishte shënime për ardhjen e Muhammedit, e të Kur'anit, e megjithkëtë ata kërkonin ndonjë mrekulli tjetër, andaj u thuhet të pritnin se do të shihnin se cila ishte rruga e drejtë, e tyre ose ajo e besimtarëve të drejtë, e besimtarëve të besimit islam.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i kaptinës "TA HA". Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*

---

# SURETU EL ENBIJA
## KAPTINA 21

*E zbritur në Meke, pas sures Ibrahim, ajete: 112*

*Kjo kaptinë e shpallur në Meke rrah çështjet e besimit islam siç janë: të dërguarit e Zotit, besimi në një Zot, ringjallja shpërblimi ose ndëshkimi, përshkruan edhe momentin e kijametit dhe tronditjet që do të pasojnë prej tij, e po ashtu i regjistron edhe disa tregime të pejgamberëve.*

*Që në fillim jepet hutia dhe naiviteti i njerëzve ndaj përgatitjes për jetën tjetër, për Ahiretin, i cili është në prag, sepse ajo gjë që është e sigurt se do të ndodhë, është afër, edhe nëse shtyhet për një kohë të caktuar.*

*Përmenden edhe ata që u përpoqën ta quajnë gënjeshtër shpalljen e Zotit, duke i mveshur e shpifur trillime të ndryshme të dërguarit e Tij, Muhammedit, madje sa herë që e takuan, e përqeshën, u tallën me të dhe me mësimet e tij, derisa sipas ligjeve ekzistuese të Zotit në këtë gjithësi, mizorët i goditi asgjësimi dhe zhdukja.*

*Në këtë kaptinë janë përmbledhur edhe disa tregime rreth pejgamberëve, e më gjerësisht tregimi për Ibrahimin dhe popullin e tij idhujtar, për statujat e tyre që i adhuronin, për sprovën e tij duke e hedhur në zjarr dhe largimin e tij prej mesit të atij populli të prishur. Shkurtimisht përmenden edhe pejgamberët: Is-haku, Jakubi, Nuhu, Davudi, Sulejmani, Ejubi, Ismaili, Idrisi, Dhulkifli, Dhennuni, Zekerijai dhe Isai. Në fund përshkruhet revelata e pejgamberit të fundit, e Muhammedit, të birit të Abdullahut, e mëshirës për mbarë botën.*

*Quhet: "**Suretul Enbijai**" - kaptina e pejgamberëve, pse në këtë kaptinë Allahu përmend një grup të pejgamberve të famshëm.*

## SURETU EL ENBIJA

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Njerëzve u është afruar koha e llogarisë së tyre, e ata të hutuar në pakujdesi nuk përgatiten fare për të.**

**2. Atyre nuk u vjen asnjë këshillë e re *(në Kur'an)* nga Zoti i tyre, e që ata të mos tallën me të duke e dëgjuar.**

**3. Të shmangura nga e vërteta janë zemrat e tyre. Ata që janë zullumqarë dhe duke biseduar fshehtas *(thonë)* :" A mos është ky *(Muhammedi)* diç tjetër pos njeri, sikurse edhe ju, pra a do t'ia pranoni magjinë e tij kur ju po e dini?"**

**4. Ai *(Muhammedi)* tha: "Zoti im di për thënien që thuhet në qiell e në tokë *(pra di edhe për bisedën tuaj)* Ai është më dëgjuesi, më i dijshmi!"**

**5. Ata madje thanë: "*(për Kur'anin)* Endërra të përziera, madje thanë se ai *(Muhammedi)* vet e trilloi, ai është poet! Le të na e sjellë një mrekulli ashtu si u dërguan të mëparëshmit *(me mrekulli)* !"**

**6. Banorët e qyteteve para tyre nuk i besuan *(mrekullitë)*, prandaj Ne i shkatërruam, a mos do të besojnë këta?**

**7. Ne edhe para teje nuk dërguam tjetër pos burra, të cilëve u dhamë shpallje, e nëse nuk dini këtë, atëherë pyetni njerëzit e dijshëm.**



**8. Ne nuk i bëmë ata *(pejgamberët)* trupa që nuk hanë ushqim e as nuk ishin të përjetshëm *(të pavdekshëm)*.**

**9. Ne u plotësuam pastaj premtimin, i shpëtuam ata dhe kë dëshiruam Ne, ndërsa ata që kaluan çdo kufi, i zhdukëm.**

**10. A nuk e kuptoni se Ne ua shpallëm librin në të cilin gjendet krenaria e juaj?**



**11. Ne shpartalluam sa vendbanime që ishin mizore, e në vend të tyre sollëm popull tjetër.**

**12. E ata kur e hetonin forcën e dënimit tonë, iknin me shpejtësi.**

**13.** *(atëherë atyre u thuhej)* **Mos ikni, po kthehuni në begatitë dhe në vendbanimet tuaja se ndoshta do të mund të merreni vesh** *(e gjithë kjo ishte një ironi kundër tyre).*

**14. Ata thonin: "O shkatërrimi ynë, vërtet ne ishim zullumqarë!"**

**15. Mjerimi i tyre vazhdoi ashtu derisa i bëmë të korrur e të ftohur** *(të vdekur):**

**16. Ne nuk e krijuam qiellin, tokën e çdo gjë çka ka mes tyre shkel e shko** *(pa qëllim të caktuar).*

**17. Sikur të kishim dashur të zbavitemi dhe sikur të donim ta bënim atë, Ne do të zbaviteshim në kompetencën Tonë, por Ne nuk bëmë atë.**

**18. Përkundrazi, Ne të pavërtetën e godasim me të vërtetën dhe ajo** *(e vërteta)* **triumfon mbi të ndërsa ajo** *(gënjeshtra)* **zhduket. E juve** *(jobesimtarëve)* **u takon shkatërrimi, për atë që i përshkruani** *(Zotit, si fëmijë etj.).*

**19. Vetëm e Tij është çdo gjë që është në qiej e tokë! E ata që janë pranë Tij** *(melaiket)*, **nuk shprehin mendjemadhësi në adhurim ndaj Tij, e as nuk u bëhet** *(ibadeti)* **monoton.**

**20. Ata lartësojnë** *(Allahun)* **natë e ditë dhe nuk mërziten.**

**21. A mos morën ata zota prej toke që mund të ringjallin** *(të vdekurit)*?

**22. Sikur të kishte në to** *(në qiej e në tokë)* **zota pos Allahut, ato të dyja do të shkatërroheshin. Larg asaj që i përshkruajnë është Allahu, Zot i Arshit.**

**23. Ai nuk pyetet se çka punon, po ata,** *(njerëzit)*, **pyeten.**

**24. A përvetësuan ata zota të tjerë pos tij? Thuaj: "Sillne argumentin tuaj? Ky** *(Kur'ani)* **është argument për këta që tani janë me mua dhe për ata që ishin para meje, por shumica e tyre nuk e dinë të vërtetën, andaj edhe nuk vështrojnë.**

---

* Njerëzve po u afrohet momenti i përgjegjësisë para Zotit, ndërsa ata janë zhytur në kënaqësitë e kësaj jete dhe as nuk mendojnë fare për këtë. Afrimi i ditës ose i momentit të llogarisë, është i sigurt ngase çdo e ardhme është e afërt, po edhe vdekja është një moment i përgjegjësisë.

Çdo pjesë të re e cila i shpallej Muhammedit, idhujtarët e tallnin, madje bënin biseda të fshehura mes vete: Muhammedi është njeri sikurse edhe ne, si mund t'i vijë atij shpallja? E për t'i larguar të tjerët prej besimit, thonin: Kjo është magji, ose ai po ëndërron gjëra të kota apo ndoshta ai vetë e trillon këtë Kur'an, e mund të jetë edhe poet. Kërkonin prej Muhammedit ndonjë mrekulli konkrete si shkopi i Musait, deveja e Salihut etj. Zoti xh. sh. i sqaron Muhammedit se edhe ata që ishin para tyre kërkuan gjëra të ngjashme dhe kur u plotësuan kërkesat e tyre ata përsëri refuzuan, e kështu do të bëjnë edhe mekasit, andaj hiqu tyre.

Të gjithë pejgamberët ishin burra që ushqeheshin, që ecnin e që vdisnin, e nëse këtë nuk e kuptojnë, atëherë le të pyesin njerëzit që janë të dijshëm dhe që kanë lexuar librat e mëparshme në mënyrë që të binden.



25. Ne nuk dërguam asnjë të dërguar para teje e të mos i kemi shpallur atij se: nuk ka zot tjetër përveç Meje, pra më adhuroni!"

26. E ata thanë: "I Gjithmëshirshmi ka fëmijë!" Larg saj qoftë madhëria e Tij! Ja ata janë rob të ndershëm!

27. Që nuk flasin para Tij, ata veprojnë me urdhërin e Tij.

28. Ai *(Allahu)* e di çka vepruan më parë dhe çka do të veprojnë, dhe ata nuk përpiqen të ndihmojnë pos për atë me të cilin është i kënaqur Ai, e ata nga frika prej tij janë të kujdesshëm.

29. Ndërsa, kush thotë prej tyre se unë jam zot pos Tij, ndëshkimi për të është xhehenemi. Kështu i ndëshkojmë Ne zullumqarët.*

30. A nuk e dinë ata, të cilët nuk besuan se qiejt e toka ishin të ngjitura, e Ne i ndamë ato të dyja dhe ujin e bëmë bazë të jetës së çdo sendi; a nuk besojnë?

31. Dhe në të *(tokë)* Ne kemi krijuar bjeshkë të paluhatshme që të mos i lëkundë ata, dhe nëpër to kemi bërë lugina e rrugë në mënyrë që ata të dinë të orientohen.

32. Qiellin ua kemi bërë kulm të sigurt, por ata zbrapsen prej atyre argumenteve.

33. Ai është që krijoi natën e ditën, diellin e hënën dhe secili prej tyre noton në orbitë.

34. Ne, asnjë njeri para teje *(Muhammed)* nuk i dhamë jetë të përhershme, e nëse ti vdes, a mos do të mbesin ata përgjithmonë?

35. Çdo krijesë do ta shijojë vdekjen, e Ne, në shenjë sprove ju sprovojmë me vështirësi e kënaqësi, dhe ju ktheheni te Ne.

---

Kurejshitëve u tërhiqet vërejtja, pse nuk e pranonin Kur'anin kur ai ishte në gjuhën e tyre, e i ishte shpallur njeriut nga mesi i tyre. Thuhej se në të ishte edhe fama dhe autoriteti i tyre si popull i privilegjuar me shpallje në gjuhën e tyre, madje se mësimet e Kur'anit do t'u ngritnin atyre karakterin njerëzor në këtë jetë dhe do t'i ngritnin në grada të larta në jetën tjetër.

Kundërshtarët ishin kryelartë gjithnjë derisa e shihnin dënimin, atëherë ata ulnin kokën dhe orvateshin të iknin, por ishte e kotë, sepse urdhërit të Zotit nuk mund t'i iket, e engjëjt që u merrnin shpirtin me atë dënim u thonin - në shenjë ironie: kthehuni në kënaqësitë që ishit, si mund të ndodhë që të mos u pyes askush për fatin tuaj... Kështu bëhej tallje me ta, mu sikurse bënin tallje ata me Kur'anin.

* Krijimi i qiejve dhe i tokës me të gjitha dukuritë dhe fenomenet në to, janë argument i fuqisë së pakufishme të Zotit. Në bazë të një studimi serioz të tyre, njerëzit do të arrijnë ta kuptojnë dhe ta besojnë Krijuesin e tyre. Ky është një fakt që asgjëson çdo gënjeshtër.

Duke qenë pronë e Zotit çdo qenie e send që ekziston, disa mendjelehtë i përshkruajnë Zotit edhe fëmijë, e dihet se melaiket që janë më afër Tij, e ndjejnë veten rob të Tij, e adhurojnë pa ndërprerë dhe pa u lodhur. Edhe përkundër të gjitha këtyre fakteve, idhujtarët vazhduan të adhurojnë zota të tjerë që nuk kanë kurrfarë fuqie, po janë vetëm trupa të ngurtë.



**36. E kur të shohin ty ata që nuk besuan, nuk të marrin ndryshe vetëm se në tallje** *(duke thënë)* **: "A ky është ai që përgojon zotët tuaj!" E ata përmendjen e Mëshiruesit** *(Rrahman)* **e mohojnë.**

**37. Njeriu nga vet natyra e tij është i ngutshëm, e Unë do t'ua tregoj juve masën Time ndëshkuese, pra mos kërkoni t'u vie më shpejtë.**

**38. Ata, thanë: "Kur do të jetë ai premtim** *(me dënim)* **nëse e thoni të vërtetën?"**

**39. Sikur ta dinin ata që nuk besuan se atëherë nuk do të mund ta largojnë zjarrin as nga fytyrat e tyre e as nga shpinat, e as që do të ndihmohen** *(nuk do të ishin jobesimtarë)*.

**40. Por atyre do t'u vijë befas, do t'i tronditë ata, e atëherë as nuk mund ta largojnë dhe as nuk jepet afat.**

**41. Në të vërtetë, janë bërë përqeshje edhe me të dërguar tjerë para teje, ata që u tallën me ta, i përfshiu ajo me çka talleshin.**

**42. Thuaj: "Kush u mbron juve prej** *(dënimit të)* **të Madhëruarit natën e ditën?" Por jo, ata i kthejnë shpinën këshillave të Zotit të tyre.**

**43. A mos kanë ata pos Nesh zota të tjerë që i mbrojnë? Po ata nuk mund t'i ndihmojnë vetvetes** *(e lërë më adhuruesve)*, **Ata** *(mosbesimtarët)* **as nuk do të pranohen prej Nesh në fqinjësi.**

**44. Por Ne u dhamë atyre dhe prindërve të tyre jetë të gjatë me kënaqësi** *(e ata u mashtruan)*. **A nuk e vërejnë ata se Ne u pakësojmë tokën nga anët e saj, atëherë a mos ata do të jenë fitues** *(o të humbur)*?

---

Sikur të ekzistonin shumë zota, do të shkatërrohej rregulli që mbretëron në botë dhe do të shkatërrohej e tërë gjithësia, pse ekzistimi edhe i ndonjë zoti tjetër, vetvetiu jep të kuptohet se ai është i nevojshëm, e zoti që ka nevojë edhe për ndonjë tjetër, ai nuk është zot, sepse paaftësia e tij shkakton ekzistimin e tjetrit, e tjetri duhet të ketë kompetencë, e dy kompetenca nuk mund të realizohen njëkohësisht, e realizimi i njërës e i tjetrës jo, mohon aftësinë e të dytit; kështu pra, ekziston vetëm një Zot dhe vetëm rregulli i Tij mbretëron në gjithësi.Meqenëse vetëm Ai është i Zoti çdo gjëje, Ai nuk përgjigjet pse punon në këtë mënyrë ose në atë.

Në asnjë libër para Kur'anit e as në Kur'an nuk ka fakte se pos Zotit që është një, ka edhe zota të tjerë, prandaj është për t'u habitur se si mashtrohen idhujtarët dhe adhurojnë sende të kota?

Besimi në një Zot të vetëm, nuk është risi prej Kur'anit ose prej Muhammedit. Çdo pejgamber ka porositur e mësuar të njëjtin besim, ka mësuar se engjëjt janë rob të Zotit dhe nuk mund ta ndihmonjë askë, pos atij, që e pelqen Zoti e për atë që mënjanon atë besim, vendi i tij do të jetë xhehenemi.



**45. Thuaj: "Unë ua tërheq vërejtjen vetëm me anën e kësaj shpalljeje, po i shurdhëti nuk dëgjon thirrjen edhe kur i tërhiqet vërejtja".**

**46. E sikur t'i godasë pak ndonjë e keqe nga dënimi i Zotit tënd, ata do të thonë: "Të mjerët ne, i bëmë vetes padrejtësi"!**

**47. Në ditën e gjykimit Ne do të vëmë peshoja të drejta, e askujt nuk i bëhet e padrejtë asgjë, edhe nëse është *(vepra)* sa peshoja e një kokrre të melit Ne do ta sjellim atë. E mjafton që Ne jemi llogaritës.***

**48. Ne i patëm dhënë Musait e Harunit Furkanin *(dalluesin mes të vërtetës e të kotës - Tevratin)*, që ishte dritë e këshillë për të devotshmit..**

**49. Të cilët ia kanë frikën Zotit të tyre edhe pse nuk e shohin dhe ata të cilët ia kanë dronë kijametit.**

**50. Edhe ky *(Kur'ani)* është këshillë, është i bekuar që Ne e shpallëm. A, ju po e refuzoni.**

**51. Ne i dhamë Ibrahimit herët të mbarën, sepse Ne kemi njohur mirë atë *(ia dhamë të mbarën se e meritoi)*.**

**52. Kur ai babait dhe popullit të vet u tha: "Ç'janë këto statuja që i adhuroni?"**

**53. Ata thanë: "I gjetëm të parët tanë, që po i adhuronin".**

**54. Ai u tha: "Edhe te parët tuaj e edhe ju qartë ishit të humbur".**

**55. Ata i thanë: "Me gjithë mend e ke apo mos po tallesh!"**

**56. Atëherë ai tha: "Jo, por Zoti juaj është Zoti i qiejve e i tokës, është Ai që i krijoi ato, ndërsa unë jam dëshmues për këtë!"**

**57. Pasha Allahun, posa të largoheni ju, unë kam për t'ia bërë atë që duhet statujave tuaja!**

---

* Në Kur'an thuhet se qiejt e toka ishin të bashkuar në një, e pastaj janë ndarë. Pas këtij konstatimi të Kur'anit nuk kemi kurrfarë nevoje për ndonjë dokument tjetër mendor. Po kështu përmendet uji si bazë për jetën e çdo sendi, pra, asgjë nuk është krijuar pa qëllim të caktuar. Edhe bjeshkët e mëdha e të forta garantojnë stabilitetin e tokës, sikurse edhe atmosfera rreth tokës që shërben si kulm i cili mbron prej meteorëve e sendeve të tjera. Madje ndryshimi i relievit të tokës nuk është pasojë rasti, por rrjedhim i një qëllimi të caktuar që njerëzit të orientohen më lehtë.

Idhujtarët thonin se pas vdekjes së Muhammedit, ata do t'i kthenin besimtarët përsëri në fenë e tyre, ndërsa Kur'ani u thotë se ajo gjë nuk do të ndodh, sepse ata do të zhdukeshin, e feja islame do të vazhdojë. Askush nuk është i pavdekshëm, çdo krijesë do ta shijojë vdekjen. Të gjithë do të sprovohen me të mira e të këqia, në mënyrë që të shihet edhe falënderimi për të mirat dhe durimi ndaj vështirësive, kurse shpërblimi do të jepet sipas qëndrimit tuaj.



**58. Dhe i bëri ato copë-copë, përveç një më të madhes që e kishin ata e me shpresë se atij do t'i drejtohen** *(për ta kuptuar se kush i theu)*.

**59.** *(Kur u kthyen i panë)* **Ata thanë: "Kush e bëri këtë me zotat tanë? Ai na qenka kriminel!"**

**60.** *(pastaj)* **Thanë: "Kemi dëgjuar për një djalosh që i përqeshte ato, të cilit i thonin Ibrahim".**

**61. Ata thanë: "Silleni atë këtu në sy të njerëzve që ta shohin** *(e ta dënojmë)***".**

**62. I thanë: "A e bëre ti këtë me zotat tanë, o Ibrahim?"**

**63. Ai tha: "Jo, por atë, e bëri i madhi i tyre, ju pyeteni ata nëse janë që flasin?"**

**64. Ata u ndalën e u menduan me veten, e dikush tha: "Vërtet, ju jeni mu ata të gabuarit** *(pse adhuronit gjëra të kota)***".**

**65. Mirëpo, pastaj e shoshitën këtë gjë në kokat e tyre** *(u kthyen nga bindja në kokëfortësi)* **dhe thanë: "Po ti e ke ditur se këta nuk flasin!"**

**66. Ai tha: "A po adhuroni pra në vend të Allahut asish që nuk u sjellin kurrfarë dobie as dëmi?"**

**67. Medet për ju dhe për ata që i adhuroni, pos Allahut, po a nuk po kuptoni?"**

**68. Atëherë ata thanë: "Digjeni atë** *(Ibrahimin)* **dhe ndihmoni zotat tuaj, nëse doni t'u ndihmoni!"**

**69. Po Ne i thamë: "O zjarr, bëhu i ftohtë dhe shpëtim për Ibrahimin!"**

**70. Ata deshën t'i bëjnë atij** *(Ibrahimit)* **kurth, po Ne ata i bëmë më të dështuarit.**

**71. E Ne shpëtuam atë e edhe Lutin në atë tokën që e kemi bekuar për njerëz.**

**72. Dhe ia falëm atij Is-hakun, e si dhuratë edhe Jakubin. Dhe që të gjithë i bëmë të mirë** *(pejgamberë)*.

---

Jobesimtarët kurejshitë si Ebu Xhehli etj., përqeshnin Muhammedin, pse ai fyente zotat e tyre, e nuk vërenin veten se bënin gabim të madh, duke mos e besuar Zotin e vërtetë. Ata e dinin se do t'i zë dënimi, e duke mos pasur durim të rrinin gjithnjë në pritje, kërkonin që dënimi t'u vijë më shpejt, e nuk e dinin se ai do t'u vijë befas e do t'i tmerrojë e atëherë ata nuk do të mund të largojnë prej vetes zjarrin. Zotat e tyre janë të ngurtë dhe nuk kanë kurrfarë mundësie, e kush do t'i mbrojë pos Zotit. Ata ishin të mashtruar, ngase Zoti u kishte dhënë jetë të begatshme dhe harronin se do të vdesin. Nuk e vërenin se dita ditës ngushtohej territori i vendit të tyre, ndërsa i myslimanëve, përkundrazi, zgjerohej. Kështu atyre u vinte fundi i jetës, shfarosja e tyre.

Në ditën e gjykimit nuk mbetet asnjë send pa u vënë në peshojë, e as vepra më e vogël, askujt nuk i bëhet padrejtë, por atëherë do ta vajtojnë veten kokëfortit, edhe pse me vonesë.



**73. Dhe ata i bëmë shembëlltyrë që udhëzonin sipas urdhërit Tonë, i orientuam në punë të mira, në faljen e namazit, në dhënien e zeqatit, dhe ata ishin adhurues Tanë të sinqertë.***

**74. Dhe Ne Lutit i dham të jetë pejgamber dhe i dijshëm, andaj edhe e shpëtuam prej atij fshatit *(vendbanimi)* që bënte punë të ndyra, ata ishin popull i dëmshëm e i prishur.**

**75. Atë *(Lutin)* e shpëtuam dhe e vëmë nën mëshirën Tonë, vërtet ai ishte prej më të mirëve.**

**76. *( Përkujto )* Edhe Nuhun kur më parë - pat thirrur *(Zotin)* e Ne ia pranuam atij *( edhe lutjen )* e ate dhe familjen e tij e shpëtuam nga ai tmerri i madh.**

**77. Ne e mbrojtëm atë prej atij populli që përgënjeshtronte argumentet tona, vërtet ai ishte popull i keq, prandaj i përmbytëm të gjithë**

**78. *(Përkujto)* Davudin e Sulejmanin kur pleqëronin për çështjen e bimës *(mbjelljes)* të cilën delet e atij populli e kishin kullotur natën, e Ne ishim përcjellës të gjykimit të tyre.**

**79. E Sulejmanit Ne ia mësuam atë *(përgjegjen e saktë)*, po secilit *(prej tyre)* u patëm dhënë urtësi e dije. Ne bëmë që kodrat dhe shpezët të madhërojnë *(bëjnë tesbih)* së bashku me Davudin. Ne kemi mundësi *(ta bëjmë këtë)* edhe e bëmë.**

**80. Ne i mësuam atij *(Davudit)* mbarimin e petkave *(të hekurta)* për ju, që të ju mbrojnë në raste lufte. A jeni pra mirënjohës ju për këtë?**

**81. Ndërsa Sulejmanit *(ia nënshtruam)* erën e fortë që sipas dëshirës së tij ecte me të deri te toka të cilën e kemi bekuar Ne. Ne jemi të gjithdijshëm për çdo gjë.**

* " Sikurse që i patëm dhënë Musait e Harunit Tevratin që sqaronte se ç'është e mirë e ç'është e keqe, edhe ju, arabë e kurejshitë, ua shpallëm këtë libër të famshëm, ua shpallëm në gjuhën tuaj me plot këshilla, po megjithëkëtë ju po e mohoni" - u thotë Zoti xh. sh.

Në një varg ajetesh përshkruhet jeta e Ibrahimit, përpjekjet e tij për të vënë njerëzit në rrugë të drejtë, mundimet dhe vështirësitë që i përjeton ai nga kundërshtarët. Të gjitha këto bëhen me qëllim që Muhammedi të vihet në atë rrugë të pejgamberëve të mëparshëm, që të jetë i fortë e i qëndrueshëm, sepse fitorja do të jetë me të.

Ibrahimit iu dha rruga e mbarë që nga fëmijëria kur e kuptoi se adhurimi i statujave ishte punë e kotë dhe kur kundërshtoi babain dhe popullin e vet. Thuhet se ditën kur ai popull kishte kremte, i ati e kishte marrë me vete edhe Ibrahimin, por ai para se të afrohej te idhujt u tha se ishte i sëmurë e nuk u afrua. Ai qe betuar në vete se kishte për t'ua thyer zotat - statujat me ç'rast një njeri e kishte dëgjuar fjalën e tij. Pasi që u kthye populli prej të kremtës, ai u afrua dhe i theu të gjitha statujat përveç njërës më të madhes, të cilën e la me qëllim. Kur i panë të thyera, ata u befasuan dhe u përpoqën t'ia qëllonin se kush e kishte bërë atë gjë. Ai, i cili e kishte dëgjuar Ibrahimin, e përmend emrin e tij dhe e morën dhe e sollën në mes të masës për ta dënuar publikisht. Kur i thanë se a e kishte bërë ai këtë, Ibraimi me qëllim demaskimi të besimit të tyre u tha se ato i kishte thyer ajo më e madhja prej tyre, për të cilën gjë mund ta pyesnin atë.

Ata atëherë e kuptuan se Ibrahimi kishte të drejtë, por nuk i lënte inati për ta pranuar, prandaj u kthyen në injorancën e tyre.

Nemrudi ishte sundimtari i atij populli dhe për këtë arsye urdhëroi të ndizej një zjarr i madh e të hidhej Ibrahimi në të. Mirëpo, këtu vjen në shprehje menjëherë fuqia e pakufishme e Zotit, mrekullia e përjetshme kur Zoti i thotë zjarrit: "Ftohu por shpëtoje mos e ngrij Ibrahimin!"

Prej atij momenti Ibrahimi u largua prej Irakut me të birin e vëllait-Lutin dhe së bashku shkuan në Palestinë.



**82. Edhe disa nga djajtë** *(ia nënshtruam)* **që zhyteshin** *(në thellësi të ujit)* **dhe bënin edhe punë të tjera për të** *(për Sulejmanin)*, **por Ne i ruanim ata** *(të mos shmangeshin)*.

**83.** *(Përkujto)* **Edhe Ejubin kur iu drejtua Zotit të vet me lutje: "Më gjeti belaja, e Ti je më mëshiruesi ndër mëshiruesit!"**

**84. Ne iu përgjegjëm atij nga mëshira e Jonë, ia hoqëm ato vështirësi që i kishte, i dhamë familjen e tij dhe aq sa ishin ata, dhe e bëmë përkujtim për të devotshmit.**

**85.** *(Përkujto)* **Edhe Ismailin, Idrisin dhe Dhulkiflin, që të gjithë ishin të durueshëm.**

**86. Ata i përfshimë në mëshirën Tonë, se ishin vërtet prej të mirëve.***

**87.** *(Përkujto)* **Edhe atë të peshkut** *(Junusin)* **kur doli i hidhëruar** *(prej popullit)* **dhe mendoi se nuk do t'i vijë më puna ngushtë, po në errësira ai tha se: "Nuk ka Zot pos Teje. Ti je i pastër, nuk ke të meta. Unë i bëra padrejt vetes!"**

**88. Ne iu përgjigjëm atij, e shpëtuam nga tmerri. Kështu i shpëtojmë Ne besimtarët.**

**89.** *(Përkujto)* **Edhe Zekerijain kur e luti Zotin e vet: "Zoti im, mos më lë të vetmuar se Ti je më i miri trashëgues** *(pas çdokujt)***".**

**90. Ne ia pranuam lutjen e tij, ia dhuruam atij Jahjain dhe ia përmirësuam bashkëshorten atij. Ata përpiqeshin për punë të mira, na u luteshin duke shpresuar dhe duke u frikësuar, ishin respektues ndaj nesh.**

---

* Pasi qe larguar Ibrahimi me të birin e vëllait të vet, Lutin, prej Irakut e vajtën në Palestinë, Zoti xh. sh. e dërgoi Lutin pejgamber te populli i Sedumit, por për shkak se ai popull ishte shumë i prishur, Zoti e shkatërroi, ndërsa Lutin e shpëtoi.

Edhe Nuhun e shpëtoi prej atij populli që ishte shumë kokëfortë, ngase nuk pranonin asnjë këshillë të pejgamberit, andaj e merituan përmbytjen në ujë.

Në kohën e Davudit kishte ndodhur që delet e dikujt kishin dalë natën dhe meqenëse nuk kishte bari ato kishin kullotur e rrafshuar tërë bimën e mbjellë të njerit. Davudi e pleqëroi këtë duke ia dhënë delet të zotit të bimës. Duke dalë ata prej Davudit i takoi Sulejmani, e kur kuptoi gjykimin e babait, i tha: O i dërguar i Zotit, do të ishte më i arsyeshëm ky gjykim: delet t'i jepen të zotit të bimës që t'i shfrytëzojë deri sa i zoti i tyre ta përgatiste arën, ta mbjellte bimën, e kur të vijë koha e korrjes, delet t'i kthehen të zotit, ndërsa fryti nga korrja të zotit të bimës. Me këtë gjykim u kënaq edhe Davudi.

Edhe në tjera vende në Kur'an përmendet se çdo gjë që ekziston madhëron dhe lartëson Zotin në gjuhën e vet, edhe pse ne nuk e kuptojmë. Thuhet se Davudi e kishte zërin shumë të këndshëm, e kur e lexonte Zeburin, ndaleshin edhe shpendët në ajër dhe e shoqëronin atë. Po ashtu bënin edhe malet. Gjithashtu për Davudin thuhet se ishte i pari mjeshtër që punonte prej hekuri këmisha mbrojtëse për luftë. *(Përmendet edhe një gjykim mes dy nënave për një fëmijë).*

Sulejmani e kishte nën sundimin e vet erën, me anën e të cilës udhëtonte për një kohë shumë të shkurtër prej Jerusalemit në Sham - Siri, vend për të cilin thuhet se ishte tokë e bekuar për arsye se në të kishte llojlloj frutash, ujërash etj. Xhinet të cilët nuk ishin besimtarë quhen edhe shejtanë, e fjala është për të tillët, të cilët ishin të detyruar të punonin për Sulejmanin.

Për pejgamberin Ejub thuhet se ishte europian e kishte pasur edhe fëmijë e pasuri. Më vonë ai mbeti pa pasuri, ndërsa fëmijët i vdesin, por ishte shumë i durueshëm. Dhe, e kap sëmundje e rëndë edhe atë, por prap ai ishte i durueshëm. Kur populli filloi ta përgojojë duke thënë se ka bërë mëkat të madh ndaj Zotit derisa po provohej ashtu, ai iu drejtua Zotit që t'ia largojë atë mundim. Sipas një transmetimi thuhet se gruaja e vet i paska thënë se përse nuk po i lutet Zotit që t'ia largojë atë sëmudje të gjatë, që sipas disave ka zgjatur tetë vjet, e sipas disa të tjerëve tetëmbëdhjetë vjet, ai i paska thënë gruas: "Sa vjet isha i shëndoshë? Ajo i thotë, tetëdhjetë, atëherë ai paska thënë: Më vjen turp prej Zotit të ankohem pa i bërë po aq vite sëmundjeje sa kam qenë i shëndoshë.



**91.** *(Përkujto)* **Edhe atë që ruajti nderin e saj, e Ne e frymëzuam atë me shpirt** *(barrë)* **nga ana Jonë dhe atë dhe të birin e saj; bëmë mrekulli për njerëzit.**

**92. Kjo fé është e juaja dhe është e vetmja fé** *(e shpallur)*, **kurse Unë jam Zoti juaj, pra më adhuroni vetëm Mua.**

**93. Po ata e ndanë çështjen e fesë dhe u përçanë mes vete** *(u ndanë në grupe: monoteistë, politeistë, jehudi, të krishterë, zjarrputist etj.)*, **mirëpo, që të gjithë do të vijnë te Ne.**

**94. E kush bën ndonjë vepër të mirë dhe është besimtar, mundi i tij nuk i mohohet, pse Ne i shënojmë ato.**

**95. Ndërsa është e pamundur për** *(banorët e)* **një fshat të cilin e kemi shkatërruar Ne, të kthehen** *(në këtë jetë)*.

**96. Derisa të hapet** *(penda)* **e Jexhuxh Mexhuxhëve dhe ata të zbresin nga çdo bregore me shpejtësi.**

**97. Dhe derisa të jetë afruar premtimi i saktë** *(dita e kijametit)*, **e ai është momenti kur mbeten të shtangët sytë e atyre që nuk besuan** *(në ato çaste thonë)*: **"Të mjerët ne, vërtet ishim krejt të pavetdijshëm për këtë** *(moment)*; **por jo, është e vërtetë se ishim zullumqarë të mëdhenj".**

**98. Ju, dhe ajo që adhuruat ju pos Allahut, do të jeni lëndë e xhehenemit, dhe keni për të hyrë në të.**

**99. Sikur të kishin qenë ata zota, ata nuk do të hynin në të, po që të gjithë do të jenë aty përgjithmonë.**

**100. Aty ata do të kenë rrënkim dhe aty ata nuk dëgjojnë.***

**101. E atyre të cilëve u priu e mbara nga ana Jonë, do të jenë larg tij** *(xhehenemit)*.

---

* Ai i ngjarjes me peshkun është pejgamberi Junus, i cili kur ra në tri errësira: në errësirën e natës, të detit dhe të barkut të peshkut, pranoi se kishte gabuar dhe e luti Zotin ta shpëtojë. Ai e shpëtoi.

Zekerijai e luti Zotin mos ta lërë të vetmuar e pa fëmijë, duke thënë që edhe në mos të mbetet kush pas meje, nuk është aq me rëndësi, sepse mbetet Ai, i pavdekshmi dhe që vetëm Atij i mbetet çdo gjë, e Ai është trashëguesi më i mirë. Po Zoti ia pranoi lutjen, i fali djalin Jahja e i përmirësoi gjendjen e gruas së tij që ishte beronjë e nuk lindte.

Të gjithë këta pejgamber që u përmendën angazhoheshin për punë të mira, ishin të devotshëm e të sinqertë ndaj Zotit, andaj Ai ua pranoi lutjet dhe i shpëtoi.

Edhe Merjemja, edhe pse nuk ishte pejgambere ishte femra më e zgjedhur, ajo ishte e ndershme, andaj ajo me djalin e saj mbetën për sa të ekzistojë jeta, si mrekulli dhe rast i jashtëzakonshëm për njerëzit.

Të gjithë këta mësuan të njëjtën fé, ngase nuk pati udhëzim tjetër. Të gjithë këta i dërgoi Zoti më një udhëzim, me një fé, pse fé tjetër të vërtetë nuk ka, sikurse që nuk ka as Zot tjetër pos Allahut, andaj vetëm Atë duhet adhuruar. Mirëpo, këtë fé që e shpalli Zoti, njerëzit e grupëzuan dhe vetë u ndanë në grupe të ndryshme, duke gabuar, rëndë, e për këtë ata do të kthehen te Ai Zot dhe do të përgjegjën për këtë ndarje.

Çdo veprim i njerëzve shënohet saktësisht e vepra e atij që është edhe besimtar i drejtë, do të shpërblehet.



**102. Ata nuk do ta dëgjojnë as zhurmën e tij, dhe ata do të jenë përgjithmonë të kënaqur me atë që e dëshirojnë vetë.**

**103. Ata nuk do t'i shqetësojë ajo frika e madhe** *(e fyerjes së surit)*, **dhe do t'i presin engjëjt** *(duke u uruar)*: **"Kjo është dita e juaj që u premtohej".**

**104.** *(Përkujto)* **Atë ditë kur Ne e palojmë qiellin sikurse palimi i fletëve në libër. Ashtu sikundër e kemi filluar krijimin** *(tuaj)*, **e rikthejmë. Ky është obligim Yni, e Ne e bëjmë këtë.**

**105. Ne kemi shënuar në Zebur** *(në librat e shenjtë)* **pas shënimit** *(në Levhi Mahfudh)*, **se me të vërtetë tokën do ta trashëgojnë robtë e Mij të mirë.**

**106. Në këtë** *(që u përmend)* **ka mjaft për një popull të dëgjueshëm.**

**107. E Ne të dërguam ty** *(Muhammed)* **vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat.**

**108. Thuaj: "Mua më shpallet se Zoti i juaj është vetëm një Zot, e ju, a po dorëzoheni?"**

**109. E nëse ata refuzojnë, ti thuaju: "Unë u njoftova ju në mënyrë të barabartë, dhe se unë nuk e di se është afër ose larg ajo që po premtoheni?"**

**110. Ai e di thënien e haptë, e di edhe atë që mbani fshehtë.**

**111. E nuk e di, mos është kjo sprovë për ju** *(vonesa e dënimit)*, **apo të kënaqeni deri në një kohë.**

**112. Ai** *(Muhammedi)* **tha: "Zoti im, gjyko** *(mes meje dhe atyre gënjeshtarëve)* **me të vërtetën! E Zoti ynë, Mëshirues është ai prej të cilit kërkohet ndihmë kundër asaj që ju përshkruani!"***

---

Ata që u shkatërruan ishin të gjykuar të vdesin ashtu pa besim, ata nuk do të besonin kurrsesi në këtë jetë, e gabimin e vet do ta shohin kur të vijë kijameti.

Kur të hapet penda të cilën e pat ndërtuar Dhulkarnejni e të dalin Jexhuxh Mexhuxhët që, sipas Ibni Mes'udit:kijameti është aq afër sikurse shtatzënësia kur e plotëson kohën e caktuar, ndërsa familja pret lindjen e fëmijës, natën a ditën, e ata që nuk besuan do t'u mbesin sytë hapur nga frika dhe do ta vajtojnë veten pse nuk menduan për atë moment dhe pse refuzuan thëniet e pejgamberëve. Atëherë atyre u thuhet: Merrni edhe zotat tuaj, të cilët adhuronit dhe urdhëroni në xhehenem.

* Besimtarët bëmirës nuk do ta ndiejnë zhurmën e zjarrit e të banuesve të tij, ata do të jenë në kënaqësitë më të mëdha të cilat i dëshirojnë, ndërsa engjëjt do t'i presin me mirëseardhje.

Pasi të bëhet kijameti, do të fillojë ringjallja e njerëzve mu ashtu sikurse kur u lindën prej barqeve të nënave të tyre, të zhveshur, të zbathur dhe të pabërë synet; i pari që do të vishet në ditën e kijametit do të jetë Ibrahimi.

Tokën e xhennetit do ta gëzojnë njerëzit e mirë besimtarë, kështu ishte vendimi i Zotit edhe në shpallje, edhe në Ezel, në jetën e amshueshme.

Muhammedi nuk u dërgua si mëshirë vetëm për besimtarët, por për të gjitha krijesat. Për hir të tij edhe jobesimtarët shpëtuan prej ndëshkimeve gjatë kësaj jete, e nuk u ndëshkuan si popujt e mëparshëm.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i kaptinës "El Enbijau". Lavdëruar qoftë Allahu!*

# SURETU EL HAXHXH
## KAPTINA 22

*E zbritur në Medinë, pas sures Nur, ajete 78.*

*Kjo kaptinë është e shpallur në Medinë dhe si e tillë parashtron disa çështje nga lëmi i dispozitave të sheriatit islam ashtu siç është rregull me kaptinat e shpallura në Medinë, mirëpo, edhe në këtë kaptinë mbretëron njëfarë atmosfere si në kaptinat e shpallura në Mekë, ngase parashtron çështjen e besimit në një Zot, çështjen e ringjalljes, të përgjegjësisë për veprat e bëra, parashtron edhe disa momente të ditës së kijametit, bën disa vërejtje e kërcënime në atë mënyrë që herë-herë lexuesi do të mendojë se mos është e shpallur në Mekë.*

*Nga dispozitat e sheriatit, kjo kaptinë vën në pah çështjen e lejimit të luftës së myslimanëve kundër jobesimtarëve, çështjen e haxhit, një prej pesë kushteve të islamit dhe çështjen e kurbanit etj.*

*Duke përmendur dridhjen e tokës (**zelzelenë**) në prag të katostrofës fatale, kjo kaptinë fillon me një paraqitje të trishtueshme. Nuk do të ishte aq e trishtueshme sikur të përmendej vetëm dridhja e shtëpive dhe shëmbja e pallatave, por trishtimi vjen në shprehje kur kuptohet se nëna do ta harrojë dhe do ta braktisë foshnjën e vet të dashur që e ka për gjini, kur shtatëzëna hedh barrën e saj nga frikësimi, kur njerëzit si të dehur do të sillen vërdallë për shkak se zemrat e tyre janë tronditur aq shumë sa që kanë humbur edhe vetëdijen.*

*Në këtë kaptinë shtjellohet edhe çështja e lejimit të myslimanëve për luftë, që është rasti i parë gjatë shpalljes së Kur'anit, madje përmenden edhe vendet e shkatërruara të zullumqarëve si shenjë përkujtimi ndaj ligjeve të Zotit, që mbretërojnë në këtë ekzistencë.*

*Në fund të kaptinës bëhet fjalë për idhujt e adhuruar nga idhujtarët në vend të Zotit, të cilët i konsiderojnë si zota, duke mos ditur se ata nuk janë në gjendje të krijojnë një nga qeniet më të dobëta, më të urrejtura siç është miza, e të mos flitet për krijimin e njeriut dhe të çdo sendi e qenieje tjetër në ekzistencë.*

*Quhet "**Suretul Haxhxhi**"- kaptina e Haxhit, me të cilin përkujtimi ndaj pejgamberit Ibrahim bëhet i përjetshëm, përkujtimi për arsyen se pasi e ndërtoi Qaben me urdhërin e Zotit, ai i thirri njerëzit ta vizitojnë e të shkojnë në haxh. Malet u ulën dhe bënë të mundshme që zëri i thirrjes së Ibrahimit të arrijë në çdo skutë të tokës, të dëgjojnë atë thirrje shpirtërat në shpinat e burrave dhe në mitrat e grave dhe të përgjigjen: "**Lebbejke Allahumme lebbejk**" - Urdhëro, o Allah urdhëro!*



## SURETU EL HAXHXH

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit*

**1. O ju njerëz, ruanu dënimit nga Zoti juaj, sepse dridhja pranë katastrofës së kijametit është një llahtari e madhe.**

**2. Atë ditë, kur ta përjetoni atë, secila gjidhënëse braktis atë që ka për gjini dhe secila shtatëzënë e hedh para kohe barrën e vet, ndërsa njerëzit duken të dehur, po ata nuk janë të dehur, por dënimi i Allahut është i ashpër.**

**3. Ka ndonjë nga njerëzit që kundërshton në çështje rreth Allahut, pa kurrfarë dije dhe ndjek çdo djall të mbrapshtë.**

**4. Ai *(djalli)* është gjykuar ta humbë dhe ta orientojë në vuatje të zjarrit të madh, atë që i miqësohet atij.**

**5. O ju njerëz, nëse dyshoni për ringjalljen, atëherë *(mendoni krijimin tuaj që)* Ne u krijuam ju prej dheu, pastaj prej uji, pastaj pre një gjaku të ngjizur, pastaj prej një sa kafshatë mishi, që është krijesë e formuluar ose e paformuluar, në mënyrë që t'ju sqarojmë. Ndërsa atë që dëshirojmë Ne e përqëndrojmë në mitër deri në një afat të caktuar, e mandej u nxjerrim foshnje dhe ashtu të arrini pjekurinë tuaj. Ka që dikush prej jush vdes heret, e dikush të jetojë deri në pleqëri të thellë, në mënyrë që të mos dijë asgjë nga dija që ka pasur. E ti e sheh tokën e tharë-të vdekur, e kur Ne ia lëshojmë asaj ujin ajo gjallërohet, shtohet dhe nga të gjitha llojet rritë bimë të këndshme.**



**6. Këtë** ***(e themi për ta ditur)*** **se Allahu është Ai i vërteti dhe se Ai ringjallë të vdekurit dhe Ai ka fuqi për çdo send.**

**7. Dhe nuk ka dyshim se kijameti do të vijë patjetër dhe se Allahu me siguri do t'i ngjallë ata të varrezave** ***(të vdekurit).***

**8. E ka ndonjë prej njerëzve që bën polemikë rreth çështjes së Allahut, duke mos pasur kurrfarë dije, kurrfarë udhëzimi dhe kurrfarë libri të besueshëm.**

**9. Ai që shtrëmbron qafën** ***(në shenjë mendjemadhësie),*** **e përpiqet t'i humbë njerëzit nga rruga e Allahut. Atij do t'i takojë poshtrimi në këtë jetë, ndërsa në ditën e kijametit atij do t'ia veshim dënimin e djegies** ***(të zjarrit).***

**10. Këtë për shkak të asaj që bënë duart tua, ndërsa Allahu nuk është zullumqar ndaj robërve.***

**11. Ka nga njerëzit që adhuron Allahun me mëdyshje** ***(luhatshëm)*** **nëse e godet ndonjë e mirë ai qetësohet me të, po nëse e godet ndonjë e pakëndshme, ai kthehet në fytyrën e vet të vërtetë** ***(të mëparshme),*** **ai i ka humbur këtë dhe jetën tjetër e ky është ai dështimi i qartë.**

**12. Ai në vend të Allahut lut atë që nuk mund t'i bëjë as dëm as dobi. Edhe kjo është ajo humbja pa mbarim.**

**13. Lut atë që dëmin e tij e ka më afër se dobinë e tij. Sa ndihmëtar e shok i keq qenke** ***(do t'i thotë atij adhuruesi në ditën e kijametit).***

**14. Ata të cilët besuan dhe bënë vepra të mira, Allahu do t'i vejë në xhennete, nën të cilët rrjedhin lumenj. S'ka dyshim, Allahu punon atë që dëshiron.**

**15. Kush mendon se Allahu nuk do ta ndihmojë atë** ***(Muhammedin)*** **në këtë dhe në tjetrën jetë, ai le të ngritet me ndonjë mjet deri në qiell e le ta këputë** ***(ndihmën),*** **e le të shikojë se a po ia largon mjeshtëria e tij atë që po e mllefos.**

---

* Thirrja në fillim të kaptinës u drejtohet të gjithë njerëzve që t'u përmbahen urdhërave të Zotit e të largohen prej gjërave të ndaluara, sepse prapa e kanë tmerrin e ditës së kijametit, kur nëna harron foshnjën që e ka për gjini dhe që e ka më të dashurin në botë, shtatëzëna barrën e hedh para kohe prej frikës, kurse njerëzit duken si të ishin të dehur prej momentit të llahtarshëm.

Gjithnjë ka pasur njerëz që nga mendja e vet kanë trilluar shpifje ndaj Zotit dhe kanë ndjekur rrugën e dreqit, i cili e ka për detyrë ta humbë dhe ta orientojë për xhehenem atë që i bashkohet dhe vepron sipas mësimeve të tij.



**16. Dhe kështu ne e zbritëm këtë *(Kur'anin)* plot argumente të qarta, dhe se Allahu vë në rrugë të drejtë atë që do.**

**17. Është e sigurt se Allahu do të bëjë dallimin *(do të gjykojë)* në ditën e kijametit në mes të atyre që ishin besimtarë *(myslimanë)* dhe të atyre që ishin jehudi, sabejë, të krishterë, zjarrputistë, idhujtarë. Allahu di dhe vështron çdo gjë.**

**18. A nuk e di për Allahun se Atij i nënshtrohet *(i bën sexhde)* kush është në qiej dhe kush është në tokë, edhe dielli, edhe hëna, edhe yjet, edhe kodrat, edhe bimët, edhe shtazët, e edhe shumë njerëz, po shumë janë që dënimi është meritë e tyre. Atë që poshtëron Allahu nuk ka kush që mund ta bëjë të ndershëm. Allahu punon atë që dëshiron.**

**19. Këta janë dy kundërshtarë *(grupe kundërshtarësh: besimtarë dhe jobesimtarë)* që janë zënë rreth Zotit të tyre; e atyre që nuk besuan, u qepën rroba prej zjarri e u hudhet uji i valë mbi kokat e tyre.**

**20. Që me atë u shkrihet krejtë ç'ka në barqet e tyre e edhe lëkurat.**

**21. Për ata janë edhe kamgjikët e hekurtë.**

**22. Sa herë që përpiqen të dalin prej tij nga vuajtjet e padurueshme, kthehen me dhunë në të përsëri *(u thuhet)*: "Vuane dënimin me djegie!"**

**23. E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, Allahu i vendosë në xhennete, nëpër të cilët rrjedhin lumenj, aty stolisen ata me rrath të artë e me xhevahirë, e petkat e tyre janë të mëndafshta.**

---

Njerëzit duhet ta vështrojnë fuqinë e Zotit në krijimin e njeriut të parë prej dheu, madje në krijimin e njerëzve të tjerë fazë pas faze, duke filluar prej një pike uji e me radhë, pastaj përsosjen e krijimit të disave në bark të nënës dhe mospërsosjen e të tjerëve, të cilët dështojnë e nuk linden të shëndoshë. Kurse ata që linden, disa vdesin heret e të tjerët jetojnë gjatë derisa të matufosen. Toka që duket e vdekur nga të thatit, kur t'i bjerë shiu ngjallet e zbukurohet. Këtë e bën Allahu që ka mundësi të ringjallë edhe të të vdekurit, pas kijametit, për të cilin s'ka dyshim se do të ndodhë.

Disa arrogantë e horra lakojnë qafën, i ikin të vërtetës, duke mos pasur kurrfarë dije e argumenti, por me qëllim që të bëjnë shokë për rrugën e shëmtuar. Të tillët Zoti i poshtëron edhe në këtë jetë, kurse në jetën tjetër ata do t'i dënojë me zjarr, ngase vetë e fituan atë, sepse Zoti nuk ua imponoi.



**24. Dhe ata janë që u udhëzuan me fjalët më të mira dhe u udhëzuan në rrugën e lavdishme.***

**25. S'ka dyshim se ata të cilët nuk besuan dhe pengojnë prej rrugës së Allahut dhe prej xhamisë së shenjtë *(Qabes)*, të cilën Ne e bëmë të barabartë për njerëz, qofshin vendas ose të ardhur, dhe, kushdo që të përpiqet të bëjë ndonjë të keqe a ndonjë mëkat, Ne kemi për t'ua shijuar një dënim të idhët.**

**26. Përkujtoje kur Ne e udhëzuam Ibrahimin për në vendin e shtëpisë *(Qabes)*: të mos më përshkruaj Mua shok, pastroje shtëpinë Time për ata që e vizitojnë *(bëjnë tavaf)*, që qëndrojnë në këmbë duke u falur, përkulur dhe që bëjnë sexhde.**

**27. Dhe thirr ndër njerëz për haxhin, se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura që vijnë prej rrugëve të largëta.**

**28. *(vijnë)* Për të qenë të pranishëm në dobitë e tyre dhe që ta përmendin Allahun në ato ditë të caktuara *(në shenjë falënderimi)* dhe për që i ka furnizuar me kafshë. Hani pra, prej tyre *(kurbanave)* dhe ushqeni të ngushtuarin e të varfërin.**

**29. Pastaj le të heqin papastërtinë e tyre, le t'i zbatojnë premtimet e veta dhe le të sillën *(bëjnë tavaf)* rreth shtëpisë së lashtë.**

**30. Pra, kështu: kush madhëron atë që Allahu e bëri të shenjtë, ajo është më e dobishme për të tek Zoti i vet. Juve u janë lejuar kafshët, pos atyre që u lexohen *(në Kur'an)* pra largohuni nga ndytësitë e idhujve dhe largohuni fjalës shpifëse.**

---

* Adhurimi ndaj Allahut në mënyrë jo të sinqert, është një lloj hipokrizie. Pati asish që kishte vajtur në Medine dhe kishte shpallur se kishte pranuar fenë islame, por jo me sinqeritet, atë e kishte bërë sa për sy e faqe. Kur i shkonte puna mbarë, ata thoshin se ajo ishte fé e mirë, e nëse i goditte ndonjë e keqe, thoshin se nuk ishte fé e mirë, pra ishin të luhatshëm në besim. Njeriu i tillë ashtu e humbte edhe këtë jetë, e edhe jetën tjetër, ngase nuk ishte i mbështetur në Zotin, por në diçka tjetër që nuk mund t'i sillte as dëm as dobi.

Rreth përmbajtjes së ajetit 15 interpretuesit e Kur'anit kanë dhënë edhe mendime tjera, përveç atij që e dhamë në përkthim. Ibni Kethiri, duke u mbështetur në thënien e Ibni Abasit thotë: "Kush mendon nga jobesimtarët se Allahu nuk do ta ndihmojë Muhammedin, le ta ngre një litar lart në tavanin e shtëpisë dhe të varet në të, se Zoti do ta ndihmojë Muhammedin me siguri". Sipas Sahibi Tes-hilit: ai njeriu i cili është në vështirësi e brenga të mëdha dhe mendon se nuk do ta ndihmojë Allahu, le ta varë veten dhe le të vdesë me mllfein e vet.

Jehuditë u thonin myslimanëve se atyre u kishte zbritur shpallja më heret, se kishin pasur pejgamberë para myslimanëve, andaj janë më të mirë dhe më të zgjedhur prej të tjerëve. Kur'ani u thotë se Zoti përcjell çdo vepër të secilit, andaj në ditën e gjykimit do të bëjë vlerësimin ndaj ithtarëve të cilitdo besim qofshin. Nuk ka qenie e send që nuk zbaton me dëshirë ose domosdo urdhërin e Zotit. Përmendet se Allahut i bën sexhde edhe dielli, hëna, yjet etj., ngase sabejët adhuronin yjet, mexhusët diellin-dritën-zjarrin, idhujtarët gurët e drurët, dikush engjëjt e dikush ndonjë njeri o diç tjetër. Kur'ani bën me dije se çdo send e çdo qenie është rob i Zotit, e jo zot.



31. Duke qenë të sinqertë në besim ndaj Allahut, dhe duke mos i përshkruar Atij shok, e kush i përshkruan shok Allahut, ai është sikur të bjerë nga qielli e ta rrëmbejë shpendi, ose si ai të cilin e gjuan era e stuhishme në ndonjë vend të humbur.

32. Kjo është kështu! E kush madhëron dispozitat e Allahut, ajo është shenjë e devotshmërisë së zemrave.

33. Ju keni dobi nga ato *(shenja - kurbanë)* për një kohë të caktuar, e pastaj vendi i tyre është te shtëpia e lashtë.

34. Ne i kemi caktuar çdo populli vendtherrjen *(e kurbanit)*, që ta përmendin emrin e Allahut për arsye se i furnizoi ata me kafshët. Zoti i juaj është një Zot, andaj vetëm Atij dorëzohuni, e përgëzo të dëgjueshmit.

35. Të cilët, kur përmendet Allahu, u dridhen zemrat e tyre, të cilët janë të durueshëm ndaj asaj që i godet, të cilët rregullisht e falin namazin dhe të cilët japin për qëllime të dobishme nga ajo me çka i furnizuam Ne.

36. E devet *(therrjen e tyre për kurban)* ua kemi bërë prej dispozitave të Allahut, e ju prej tyre keni dobi,andaj përmendnie emrin e Allahut duke qenë ato *(të përgatitura për therrje)* në këmbë, e kur të shtrihen ato në tokë *(dhe t'u dalë shpirti)*, hani prej tyre dhe ushqeni nevojtarin dhe atë që lyp. Ashtu, ato ua vëmë në shërbimin tuaj që ju të jeni mirënjohës.

37. Tek Allahu nuk arrin as mishi e as gjaku i tyre, por te Ai arrin bindja e juaj. Ai ashtu ua nënshtroi ato juve që ta madhëroni Allahun për udhëzimet që ua bëri. Bamirësve merru myzhde.*

38. Allahu largon dëmet e idhujtarëve ndaj atyre që besuan, se Allahu nuk e do asnjë tradhtarë e bukëpërmbystë.

---

Ai i cili e ka humbur rrugën e Zotit, ai e ka poshtëruar veten, dhe pos Zotit nuk ka kush që mund t'ia largojë atë poshtërim, e atë mjerim do ta përjetojë edhe në xhehenem, por natyrisht me fajin e vet. E ata që ndoqën rrugën e Zotit, atyre do t'u jepet shpërblim xhenneti me të gjitha begatitë e tij.

* Në fund të kaptinës Bekare është përmendur se Allahu nuk e dënon askë, nëse nuk bën ndonjë punë të keqe, por vetëm i shkon mendja. Këtu, te Qabja njeriu dënohet vetëm nëse i shkon mendja për të keq, pse Qabja është vend i shenjtë, e shpirti i njeriut duhet të jetë i pastër, zemra e tij të jetë e pa brenga, ndjenja e tij të jetë e shëndoshë, dhe e tërë qenia duhet të jetë e drejtuar vetëm Allahut *(Shih ajetin 25)*.

Ibrahimi u urdhërua të shkojë në vendin e Qabes, ta pastrojë atë vend dhe ta ndërtojë Qaben. U urdhërua të thërrasë e të lajmërojë për vizitën që duhet bërë asaj, të vijnë njerëzit nga të gjitha anët e botës dhe të tubohen aty për ta përmendur Allahun e duke marrë tekbir, të therrin kurbanët,



**39. Atyre që po sulmohen me luftë, u është dhënë leje të luftojnë, për shkak se u është bërë padrejtë, e Allahu ka fuqi për t'u ndihmuar atyre *(myslimanëve).***

**40. *(U lejuan të luftojnë)* Ata, të cilët vetëm pse thanë: "Allahu është Zoti ynë!" u dëbuan prej shtëpive të tyre pa kurrfarë të drejte. E sikur Allahu të mos i zbrapste disa me disa të tjerë, do të rrënoheshin manastirët, kishat, havrat e edhe xhamitë që në to përmendet shumë emri i Allahut. E Allahu patjetër do ta ndihmojë atë që ndihmon rrugën e Tij, se Allahu është shumë i fuqishëm dhe gjithnjë triumfues.**

**41. *(Ai ndihmon)* Ata të cilët kur Ne u mundësojmë vendosjen në tokë, e falin namazin, japin zeqatin, urdhërojnë për të mirë dhe largojnë prej të keqes. Allahut i takon përfundimi i çështjeve.**

**42. Po edhe nëse të përgënjeshtrojnë ty, para tyre patën përgënjeshtruar edhe populli i Nuhut, Adi dhe Themudi.**

**43. Edhe populli i Ibrahimit dhe populli i Lutit.**

**44. Po edhe banorët e Medjenit. Qe përgënjeshtruar edhe Musai; e Unë jobesimtarëve u pata dhënë afat, më pastaj u dhash dënim, e çfarë ishte ai dënim Imi? *(Ua ndryshova gjendjen në të keq).***

**45. E sa fshatra që ishin zullumqarë i shkatërruam Ne, e ato janë të rrënuara mbi kulmet e tyre dhe sa bunarë kanë mbetur shkretë e sa pallate të larta!**

**46. A nuk udhëtuan ata nëpër tokë e të kenë zemra me të cilat do të kuptojnë, dhe veshë me të cilët do të dëgjojnë? Pse në të vërtet sytë nuk verbërohen, por verbërohen zemrat në kraharorë.**

---

e pastaj t'i heqin ihramët, të rruhen, t'i shkurtojnë thonjtë, dhe të pastrohen pas atij qëndrimi ca ditësh në ihramë, e më në fund ta bëjnë edhe tavaf Qaben. Tavafi që bëhet pas kryerjes së të gjitha detyrave gjatë haxhit, është farz, obligim i domosdoshëm, pra është një nga pjesët përbërëse të haxhit.

Këtu shpjegohet edhe mënyra e therrjes së kurbanëve, e posaçërisht e deveve, sepse ato therren duke qenë në këmbë, e pastaj bëhet shpërndarja e mishit të kurbanëve. Theksohet se qëllimi, nijeti për therrjen e kurbanëve duhet të jetë thjeshtë vullneti i Zotit, për hir të Zotit, e duhet ditur se as mishi e as gjaki i tyre nuk shkon te Zoti, por shkon vepra e përcjellë me ndjenjë të pastër e të sinqertë për zbatimin e porosisë së Zotit.



47. Ata kërkojnë prej teje t'ua ngutësh dënimin, po Allahu nuk e thyen premtimin e Vet, pse një ditë te Zotit yt, është sa njëmijë vjet, si llogaritni ju.

48. Shumë fshatra që ishin në rrugë të gabuar, Unë ua pata shtyrë dënimin për një kohë, e pastaj i zura me dënim dhe fundi i tyre është tek Unë.

49. Thuaj: "O ju njerëz, unë jam për t'ua tërhequr haptazi vërejtjen.

50. E ata që besuan dhe që bënë vepra të mira, do të kenë falje *(të mëkateve)*, furnizim të begatshëm *(në xhennet)*.

51. Ndërsa, ata që u përpoqën t'i mposhtin argumentet Tona, të tillët janë banues të xhehenemit.

52. Ne nuk dërguam para teje asnjë të dërguar *(me shpallje)* dhe asnjë pejgamber *(të dërguar si vazhdues i shpalljes së mëparshme)*, e që, kur ai *(i dërguari)* dëshiroi diç, të mos iu pat hedhur në atë dëshirën e tij djalli, e Allahu asgjëson atë që hedh djalli, dhe Allahu fuqizon argumentet e Veta. Allahu është shumë i dijshëm dhe me urtësi të madhe rregullon çështjet.

53. E për ta bërë atë *(dyshim)* që djalli e hedh si sprovë për ata që në zemrat e tyre kanë dyshim *(munafikët)* dhe për ata, që i kanë zemrat e shtangëta. S'ka dyshim se jobesimtarët janë në një armiqësi të pambarim.

54. E, edhe për ta vërtetuar të dijshmit se me të vërtetë ai *(Kur'anin)* është e vërtetë prej Zotit tënd dhe kështu t'i besojnë atij *(Kur'anit)* dhe *(zemrat e tyre)* të bindën ndaj tij. E Allahu patjetër do t'i udhëzojë ata që besuan *(përqafuan)* në rrugën e drejtë.

55. Ata që nuk besuan janë vazhdimisht në dyshim për të *(për Kur'anin)*, derisa t'u vijë kijameti befas ose t'u vijë dënimi i ditës së pafrytshme.*

---

* Në shtatëdhjetë e më tepër ajete Zoti ua ndaloi myslimanëve të luftojnë , e Pejgamberit i vinin sahabët të rrahur , të lënduar , të torturuar , kurse ai u thoshte të kenë durim se Allahu ende nuk më ka dhënë leje të ajet është i pari që lejon myslimanët të luftojnë dhe ta mbrojnë veten, ta mbrojnë lirinë e secilit në besim, luftoj. Ky duke i mbrojtur tempujt si manastirët, kishat e krishtera, faltoret e jehudive e edhe xhamitë, në të cilat mësohet adhurim i vërtetë ndaj Zotit.

Lejimi i myslimanëve që ta përdorin forcën e vet ushtarake e luftarake, ishte i drejtë, jo vetëm pse ata ishin përzënë nga vendi i tyre, por edhe pse idhujtarët orvateshin të dominonin mbi të gjithë popujt e tjerë dhe donin t'i shkatërronin të gjitha faltoret.

Ndihma e Zotit gjithnjë është me ata që ndihmojnë rrugën e drejtë, që zbatojnë obligimet ndaj Zotit, ndaj njëri-tjetrit, që këshillojnë mbarë dhe qortojnë punët e këqia. Të tillë ishin muhaxhirinët dhe ensarët medinas.

Muhammedit i thuhej të mos brengosej pse idhujtarët mekas e quanin rrenacak, sepse ky nuk ishte pejgamber i parë që fyhej prej armiqve, ishin fyer edhe ata që kishin qenë para tij si Nuhu, Hudi, Salihu, Ibrahimi, Luti, Shuajbi, e edhe Musai me sa e sa mrekulli shumë bindëse. Allahu shkatërroi shumë popuj që ishin më parë; nëse do Ai do t'i shkatërrojë edhe idhujtarët, por Ai nuk ngutet, sepse është aq i butë sa që njëmijë vjet sipas llogaritjes së njerëzve, te ai janë sa një vit, madje edhe e ardhmja e të gjithëve është te Ai, prandaj idhujtarët do të duhej ta dinin se shtyrja e dënimit të tyre nuk do të thotë se ata do t'i shpëtojnë dënimit.



**56. Atë ditë i tërë sundimi i takon vetëm Allahut, Ai gjykon mes tyre, E sa u përket atyre që besuan dhe bënë vepra të mira, ata kanë kënaqësitë e tyre në xhennete.**

**57. Ndërsa, ata që nuk besuan dhe përgënjeshtruan argumentet tona, të tillët kanë dënim me nënçmim.**

**58. E ata që për hir të Allahut braktisën atdheun e tyre, *(e duke luftuar)* u vranë ose vdiqën, Allahu do t'i shpërblejë me shpërblimin më të mirë, e s'ka dyshim Allahu është më i miri shpërblyes.**

**59. Ata do t'i vë në një vend ku do të jenë të kënaqur. Allahu di më së miri *(kush çka meriton)* dhe është shumë i butë.**

**60. Kjo është kështu! E kush ndëshkon tjetrin me të njëjtën masë me të cilën ka qenë ndëshkruar vetë, e pastaj atij përsëri i bëhet e padrejtë, Allahu do ta ndihmojë atë patjetër. Allahu shlyen shumë të këqiat dhe falë mëkatet.**

**61. Këtë *(ndihmë)* e bën ngase Allahu *(fuqiplotë)* është Ai që fut natën në ditë e ditën në natë *(duke shkurtuar njërën e zgjatur tjetrën)*. Allahu me të vërtetë dëgjon *(thëniet)* e sheh *(punët)*.**

**62. Kjo ngase Allahu është Ai i vërteti, dhe atë që lusin ata pos tij është e kotë. Allahu është vërtetë Ai i larti, i madhi.**

**63. A nuk e di se Allahu e lëshoi shiun prej qiellit, e toka agon e gjelbëruar, vërtet, Allahu është i kujdesshëm, mirënjohës.**

**64. Vetëm e Tij është çka ka në qiej dhe çka ka në tokë, Allahu është Ai që s'ka nevojë për asgjë, është i plotfuqishmi i falënderuari.**

---

Shejtani shumë herë është përpjekur t'i ngacmojë pejgamberët me ndonjë dëshirë në këtë jetë, e t'i shmangë sado pak ata nga detyra e tyre, por Zoti ka asgjësuar nxitjen e shejtanit dhe ka fuqizuar shpalljen me të cilën i ka dërguar.

Ka mendime se me këtë ajet qëllimi është: dëshirën e pejgamberit që t'i udhëzojë njerëzit në rrugën e drejtë dhe në besim e t'i largojë nga shejtani i cili duke u kundërvënë me ngacmimet e tij ua hijeshon njerëzve kundërshtimin ndaj pejgamberit dhe mosbesimin.

Shejtani është përpjekur t'ia ngatërrojë pejgamberit leximin e shpalljes, ashtu që atij t'i shpëtojë ndonjë thënie e të futet ndonjë e shejtanit për t'u përzier edhe ajo me shpalljen e Zotit; mirëpo, Zoti mënjanoi atë nxitje të shejtanit dhe mbrojti e fuqizoi shpalljen e vet origjinale.

Rrëfimi i një rasti për pejgamberin tonë, kinse ai ka ngatërrur diç në kaptinën "En Nexhmi", për fjalën "Garanik...", është e pabazë, është shpifje dhe trillim.

Me ditën e pafrytshme, mendohet në ditën e kijametit pas së cilës më nuk lind ditë tjetër.

أَلَمْ تَرَ أَنَّ ٱللَّهَ سَخَّرَ لَكُم مَّا فِى ٱلْأَرْضِ وَٱلْفُلْكَ تَجْرِى فِى ٱلْبَحْرِ
بِأَمْرِهِۦ وَيُمْسِكُ ٱلسَّمَآءَ أَن تَقَعَ عَلَى ٱلْأَرْضِ إِلَّا بِإِذْنِهِۦٓ ۗ إِنَّ
ٱللَّهَ بِٱلنَّاسِ لَرَءُوفٌ رَّحِيمٌ ﴿٦٥﴾ وَهُوَ ٱلَّذِىٓ أَحْيَاكُمْ
ثُمَّ يُمِيتُكُمْ ثُمَّ يُحْيِيكُمْ ۗ إِنَّ ٱلْإِنسَـٰنَ لَكَفُورٌ ﴿٦٦﴾
لِّكُلِّ أُمَّةٍ جَعَلْنَا مَنسَكًا هُمْ نَاسِكُوهُ ۖ فَلَا يُنَـٰزِعُنَّكَ
فِى ٱلْأَمْرِ ۚ وَٱدْعُ إِلَىٰ رَبِّكَ ۖ إِنَّكَ لَعَلَىٰ هُدًى مُّسْتَقِيمٍ ﴿٦٧﴾
وَإِن جَـٰدَلُوكَ فَقُلِ ٱللَّهُ أَعْلَمُ بِمَا تَعْمَلُونَ ﴿٦٨﴾ ٱللَّهُ يَحْكُمُ
بَيْنَكُمْ يَوْمَ ٱلْقِيَـٰمَةِ فِيمَا كُنتُمْ فِيهِ تَخْتَلِفُونَ ﴿٦٩﴾
أَلَمْ تَعْلَمْ أَنَّ ٱللَّهَ يَعْلَمُ مَا فِى ٱلسَّمَآءِ وَٱلْأَرْضِ ۗ إِنَّ ذَٰلِكَ
فِى كِتَـٰبٍ ۚ إِنَّ ذَٰلِكَ عَلَى ٱللَّهِ يَسِيرٌ ﴿٧٠﴾ وَيَعْبُدُونَ مِن دُونِ
ٱللَّهِ مَا لَمْ يُنَزِّلْ بِهِۦ سُلْطَـٰنًا وَمَا لَيْسَ لَهُم بِهِۦ عِلْمٌ ۗ وَمَا لِلظَّـٰلِمِينَ
مِن نَّصِيرٍ ﴿٧١﴾ وَإِذَا تُتْلَىٰ عَلَيْهِمْ ءَايَـٰتُنَا بَيِّنَـٰتٍ تَعْرِفُ فِى
وُجُوهِ ٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟ ٱلْمُنكَرَ ۖ يَكَادُونَ يَسْطُونَ
بِٱلَّذِينَ يَتْلُونَ عَلَيْهِمْ ءَايَـٰتِنَا ۗ قُلْ أَفَأُنَبِّئُكُم بِشَرٍّ مِّن
ذَٰلِكُمُ ۗ ٱلنَّارُ وَعَدَهَا ٱللَّهُ ٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟ ۖ وَبِئْسَ ٱلْمَصِيرُ ﴿٧٢﴾



**65. A nuk sheh se Allahu nënshtroi çdo gjë që gjendet në tokë, për të mirën tuaj, Ai nënshtroi anijet që sipas dëshirës së Tij të lundrojnë në det. Ai mban qiellin të mos bjerë në tokë pos nëse dëshiron Ai. S'ka dyshim se Allahu është mirëbërës, mëshirues ndaj njerëzve.**

**66. Ai u dha jetën, u bën të vdisni, e pastaj ju ringjall. Vërtet, njeriu është përbuzës.**

**67. Secilit popull ne i dhamë ligj *(fetar)* që ata veprojnë sipas tij, pra le të mos polemizojnë *(popujt e tjerë)* me ty për këtë çështje *(për çështjen e sheriatit islam)*, e ti thirri te Zoti yt, se pa dyshim ti je në një rrugë të drejtë.**

**68. E nëse ata të kundërshtojnë ty, ti thuaju: "Allahu di më së miri për këtë që ju po vepronì.**

**69. Allahu do të gjykojë mes jush në ditën e kijametit për atë që kundërshtoheshit.***

**70. A nuk e ke ditur se Allahu di çka ekziston në qiell e në tokë, e tërë ajo është e shënuar në libër, ajo për Allahun është shumë lehtë.**

**71. Ata *(idhujtarët)* adhurojnë në vend të Allahut *(idhuj)* për të cilët nuk u ka ardhur kurrfarë fakti dhe nuk kanë kurrfarë dije, pra për idhujtarët nuk ka ndonjë ndihmëtar.**

**72. E kur u lexohen atyre ajetet tona të qarta, në fytyrat e atyre që nuk besuan u vëren urrejtje. Gati u vërsulen atyre që ua lexojnë ajetet tona. Thuaj: "A t'u tregoj për një më të keqe se kjo? Zjarri, të cilin Allahu e caktoi për ata që nuk besuan". Sa i keq është ai vend ku do të shkojnë.**

---

*Në ditën e gjykimit i tërë sundimi është në duar të Zotit, nuk mund të përzihet askush e Ai do të gjykojë me drejtësi të saktësishme: besimtarët punëmirë i vë në xhennete, kurse kundërshtarët në xhehenem. Shpërblim të veçantë do të kenë ata që ranë dëshmorë në rrugën e Zotit dhe ata që për hir të fesë lëshuan vendlindjen e shkuan në Medinë. Allahu do ta ndihmojë gjithsesi atë, të cilit i bëhet padrejtë, pse fuqia e Allahut është e pakufishme, ajo fuqi e Tij shihet në rregullimin e gjithësisë, siç është nata e dita, shiu që bie prej së larti, të gjitha të mirat që ia ka përgatitur njeriut në këtë jetë, e megjithkëtë njeriu jobesimtar nuk falënderon, kundërshton dhe mohon të mirat.

Idhujtarët kundërshtonin për dispozitat e sheriatit islam. Kur'ani u thotë se çdo popull ka pasur dispozita të posaçme, sipas të cilave ka vepruar, dispozita që kanë qenë të caktuara prej Zotit, edhe dispozitat e fesë islame janë prej Zotit, prandaj përse polemizojnë ata me Muhammedin? Muhammedit i thuhet të mos e pengojë atë dialogu i tyre në thirrje për në rrugën e Zotit, sepse Ai do të gjykojë mes tyre në ditën e kijametit.



**73. O ju njerëz, ja një shembull veni veshin pra: Vërtet ata që po i adhuroni në vend të Allahut, ata nuk mund ta krijojnë asnjë mizë, edhe nëse tubohen të gjithë për të, e po ashtu, nëse miza ua rrëmben atyre ndonjë send, ata nuk do të mund ta shpëtojnë atë prej saj. I dobët është edhe lutësi edhe i luturi.**

**74. Ata nuk madhëruan Allahun me madhërinë e Tij të vërtetë, që e meriton, Allahu është i fuqishëm, ngadhënjyes.**

**75. Allahu zgjedh të dërguar prej engjëjve dhe prej njerëzve, Allahu dëgjon e sheh.**

**76. Ai e di atë që e punuan më parë dhe atë që do të punojnë më vonë ata, dhe të gjitha çështjet i kthehen vetëm Allahut.**

**77. O ju që besuat, falni namazin me ruku e sexhde dhe vetëm Zotin tuaj adhuronie. Bëni punë të mira** *(të dobishme)*, **se do të gjeni shpëtim.**

**78. Luftoni me një luftë të denjë për hir të Allahut, se Ai ju zgjodhi ju** *(ju përcaktoi për të luftuar për rrugën e Tij)* **dhe nuk ju obligoi në fé me ndonjë vështirësi, në fenë e babait tuaj, Ibrahimit. Ai edhe më parë, e edhe ky** *(Kur'an)* **ju quajti myslimanë, e për të qenë i dërguari dëshmitar juaji dhe për të qenë ju dëshmitarë ndaj njerëzve, pra falni rregullisht namazin, jepni zeqatin, përmbahuni me Allahun se Ai është ndihmëtari juaj. Sa mbrojtës i mirë dhe sa ndihmëtar i madh që është***

* Allahu di në hollësi për çdo send e qenie që ekziston, di edhe për kundërthëniet e idhujtarëve, sepse çdo gjë është e shënuar në Librin ***(në Levhi Mahfudh)***, pra gjykimi në ditën e kijametit është shumë i lehtë për Zotin.

Duke mos pasur kurrfarë faktesh e as kurrfarë njohurish, ata po adhuronin idhuj dhe aq shumë ishin dhënë pas tyre sa që kur u lexoheshin ajetet e Kur'anit, atyre u bëheshin fytyrat e tyre të vrazhda nga mllefi dhe orvateshin t'u vërsuleshin atyre që lexonin. Ata do t'i gjejë dënimi më i madh, do t'i kapë zjarri e aty do të mbesin.

Sikur t'i bashkojnë fuqitë të gjithë zotat e tyre nuk do të mund të krijonin as një mizë që është më e dobëta, më e pavlera, më e mërzitshmja dhe që është më e përhapura në numër. E si mund të konsiderohen ata zota!? Ata nuk janë duke njohur si duhet Allahun, andaj bëjnë krahasime të tilla, duke mos qenë asgjë kundruall Fuqiplotit.

Allahu ka caktuar nga engjëjt të dërguar që ua sjellin pejgamberëve shpalljen, ka caktuar edhe prej njerëzve të dërguar që t'ua përcjellin shpalljen e Zotit njerëzve. Këtë duhet pasur të qartë e besimtarët duhet t'u përmbahen udhëzimeve të Zotit, ta adhurojnë vetëm Atë, të bëjnë vetëm vepra të mira, ta ndihmojnë dhe ta mbrojnë fenë që e shpalli Zoti, fenë që e pati edhe Ibrahimi, sepse besimtarët janë të përcaktuar për këtë detyrë, andaj edhe në shpalljet e para e edhe në Kur'an janë quajtur myslimanë, dhe si të tillë do të jenë dëshmitarë ndaj popujve të tjerë në ditën e kijametit, sikurqë edhe Pejgamberi do të jetë dëshmitar për ymetin e vet, prandaj duhet mbështetur vetëm në Zotin, pse nuk ka ndihmës, as mbrojtës si madhëria e Tij.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i kaptinës "El Haxhxhu". Falënderuar qoftë Allahu!*

# SURETU EL MU'MINUNË
## KAPTINA 23

*E zbritur në Meke, pas sures Enbija, ajete: 118*

*Përmes ajeteve të kësaj kaptine, ashtu sikundër dhe në ato të tjerat që u shpallën gjatë kohës sa ishte Pejgamberi dhe myslimanët në Meke, theks i veçantë u vihet çështjeve bazë të besimit. Si argument konkret, përmes të cilit manifestohet fuqia e pakufishme dhe urtësia e përsosur e Zotit Krijues, përshkruhen disa krijesa në gjithësi siç janë palët e qiejve, njeriu, gjallesat, bimët, llojet e ndryshme të vreshtave etj.*

*Përshkruhen edhe disa tregime të pejgamberëve të mëparshëm si ai i Nuhut, i Hudit, i Musait, i Merjemes dhe birit të saj Isait, përmes të cilëve Pejgamberi ynë, Muhammedi, përfiton bindje e përvojë për durimin dhe qëndrueshmërinë e tyre kundër sulmeve që u bënin popujt e tyre kryelartë, e njëkohësisht bëhet edhe më i fortë ndaj sulmeve të idhujtarëve mekas.*

*Theksohet edhe çasti i trishtueshëm afër vdekjes, kur pasi të kuptojnë jobesimtarët gjendjen e tyre të mjerueshme, do të dëshirojnë të kthehen në jetën e kësaj bote edhe njëherë, të besojnë dhe të bëjnë vepra të mira, por pendimi i tyre në atë moment është i kotë.*

*Flitet edhe për ndarjen e njerëzve në ditën e kijametit në dy grupe: të lumtur dhe fatkeq, për shkëputjen e çdo lidhjeje familjare e fisnore, e më në fund jepet edhe dialogu mes Sunduesit Suprem dhe xhehenemlinjve.*

*Kjo kaptinë e ka marrë emrin "**Suretul Mu'minunë**" kaptina e besimtarëve, për të përkujtuar përjetimin ndaj shpërblimit që ua premtoi Zoti Mëshirues, për xhennetin "**Firdevs**".*

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ

الجزء ١٨ الحزب ٣٥

قَدْ أَفْلَحَ الْمُؤْمِنُونَ ﴿١﴾ الَّذِينَ هُمْ فِي صَلَاتِهِمْ خَاشِعُونَ ﴿٢﴾
وَالَّذِينَ هُمْ عَنِ اللَّغْوِ مُعْرِضُونَ ﴿٣﴾ وَالَّذِينَ هُمْ لِلزَّكَوٰةِ
فَاعِلُونَ ﴿٤﴾ وَالَّذِينَ هُمْ لِفُرُوجِهِمْ حَافِظُونَ ﴿٥﴾ إِلَّا عَلَىٰ
أَزْوَاجِهِمْ أَوْ مَا مَلَكَتْ أَيْمَانُهُمْ فَإِنَّهُمْ غَيْرُ مَلُومِينَ ﴿٦﴾
فَمَنِ ابْتَغَىٰ وَرَاءَ ذَٰلِكَ فَأُولَٰئِكَ هُمُ الْعَادُونَ ﴿٧﴾ وَالَّذِينَ هُمْ
لِأَمَانَاتِهِمْ وَعَهْدِهِمْ رَاعُونَ ﴿٨﴾ وَالَّذِينَ هُمْ عَلَىٰ صَلَوَاتِهِمْ
يُحَافِظُونَ ﴿٩﴾ أُولَٰئِكَ هُمُ الْوَارِثُونَ ﴿١٠﴾ الَّذِينَ يَرِثُونَ
الْفِرْدَوْسَ هُمْ فِيهَا خَالِدُونَ ﴿١١﴾ وَلَقَدْ خَلَقْنَا الْإِنْسَانَ مِنْ
سُلَالَةٍ مِنْ طِينٍ ﴿١٢﴾ ثُمَّ جَعَلْنَاهُ نُطْفَةً فِي قَرَارٍ مَكِينٍ ﴿١٣﴾ ثُمَّ
خَلَقْنَا النُّطْفَةَ عَلَقَةً فَخَلَقْنَا الْعَلَقَةَ مُضْغَةً فَخَلَقْنَا
الْمُضْغَةَ عِظَامًا فَكَسَوْنَا الْعِظَامَ لَحْمًا ثُمَّ أَنْشَأْنَاهُ خَلْقًا
آخَرَ فَتَبَارَكَ اللَّهُ أَحْسَنُ الْخَالِقِينَ ﴿١٤﴾ ثُمَّ إِنَّكُمْ بَعْدَ ذَٰلِكَ
لَمَيِّتُونَ ﴿١٥﴾ ثُمَّ إِنَّكُمْ يَوْمَ الْقِيَامَةِ تُبْعَثُونَ ﴿١٦﴾ وَلَقَدْ
خَلَقْنَا فَوْقَكُمْ سَبْعَ طَرَائِقَ وَمَا كُنَّا عَنِ الْخَلْقِ غَافِلِينَ ﴿١٧﴾



## SURETU EL MU'MINUNË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Është e sigurt se kanë shpëtuar besimtarët:**

**2. ata të cilët janë të përulur dhe të kujdesshëm gjatë faljes së namazit,**

**3. dhe ata të cilët i shmangën të kotës** *(fjalë a punë)*,

**4. dhe ata të cilët rregullisht e japin zeqatin,**

**5. dhe ata të cilët e ruajnë nderin e vet** *(sa i përket jetës intime)*,

**6. me përjashtim ndaj grave të veta** *(me kurorë)* **dhe ndaj atyre** *(robreshave)* **që i kanë në pronësinë e vet, për të cilat nuk janë të qortuar,**

**7. e kush kërkon përtej tyre** *(dëfrim nga të ndaluarat)*, **të tillët janë ata që kanë shkelë normat e caktuara,**

**8. dhe ata të cilët me kujdes i ruajnë ato që u janë besuar** *(sende ose fjalë)*, **e ruajnë edhe premtimin e dhënë,**

**9. dhe ata të cilët i kushtojnë kujdes kohës së namazit të tyre.**

**10. Të tillët janë mu ata trashëgimtarët,**

**11. të cilët e trashëgojnë Firdevsin dhe aty ata janë përgjithmonë.***

**12. Për Allahun, Ne krijuam njeriun prej një ajke** *(lëngu)*, **e nje balte.**

**13. Pastaj atë** *(ajke-baltë)* **e bëmë** *(e shndërruam)* **pikë uji** *(farë)* **në një vend të sigurt.**

**14. Më pas, atë pikë uji e bëmë copë gjaku, e atë gjak të ngurtë e bëmë copë mishi, e atë copë mishi e shndërruam në eshtra, edhe eshtrave ua veshëm mishin, pastaj atë e bëmë krijesë tjetër** *(me shpirtë)*. **I lartë është Allahu, më i miri Krijues!**

**15. Mandej, pas kësaj** *(krijese)* **ju do të vdisni.**

**16. E në ditën e kijametit ringjalleni.**

**17. Ne krijuam mbi ju shtatë palë** *(qiej)* **dhe nuk jemi të pakujdesshëm ndaj asaj që krijuam.**

---

* Në këto ajete përshkruhen gjashtë cilësitë e besimtarëve të drejtë, të cilët e meritojnë shpërblimin me xhennetin Firdevs, që është xhenneti më i dalluar. Pejgamberi ka thënë: "Kur kërkoni prej Allahut, kërkone xhennetin Firdevs, se ai është më i larti, është mesi i xhenneteve nga i cili burojnë lumenjtë e xhenneteve" **(Muslimi).**

Cilësitë e përshkuara janë: sinqeriteti dhe përulja gjatë faljes së namazit; largimi nga çdo fjalë a vepër e kotë e padobishme; pastrimi i pasurisë duke dhënë me rregull zeqatin; ruajtja prej imoralitetit dhe prej zbulimit të organeve gjenitale, pse edhe njëra edhe tjetra janë të ndaluara rreptësisht. Bën përjashtim jeta bashkëshortore dhe marrëdhëniet intime me robëreshat e asaj kohe, kur ende nuk ishin shpallur dispozitat rreth përdorimit të tyre dhe për mundësinë e ekzistimit të institucionit të skllaveve; besnikëria ndaj sendit ose fjalës së besuar dhe saktësia në zbatimin e premtimit të dhënë; kujdesi i kryerjes së namazit në kohët e caktuara. Cilësitë e përshkruara dhe të kërkuara prej besimtarëve, janë në dobi të vetë jetës së njeriut dhe të bashkësisë në këtë jetë, e njerëzve të tillë që janë të dobishëm, Zoti xh. sh. do t'u dhurojë xhennetin Firdevs në jetën e amshueshme.



**18. Ne lëshuam me masë ujë nga qielli dhe atë e përqëndrojmë në tokë. Po Ne kemi mundësi edhe ta humbim ate *(ujin)*.**

**19. Dhe me anën e tij Ne mundësuam për ju kopshte hurmash e rrushi, që në to keni shumë pemë dhe hani prej tyre.**

**20. Dhe *(krijuam)* trupa drunjsh që mbijnë në kodrën Sina e që japin vajëra dhe mëlmesa për ngrënësit.**

**21. Ju edhe nga kafshët keni një mësim, ngase ju freskojmë me lëng prej barqeve të tyre dhe keni shumë dobi prej tyre, e edhe prej tyre ushqeheni.**

**22. Dhe mbi to e mbi anije bartni *(hypni)*****

**23. Ne e patëm dërguar Nuhun te populli i tij, e ai u tha: "O populli im, adhurone vetëm Allahun, se nuk ka zot tjetër pos Tij; a nuk i frikësoheni *(dënimit)*?"**

**24. E paria e atij populli që nuk besuan thanë: "Ky nuk është tjetër pos njeri sikurse edhe ju, po dëshiron të jetë më i lartë se ju. Po të dëshironte Allahu do të dërgonte engjëj; ne një gjë të tillë nuk e kemi dëgjuar as nga të parët tanë!"**

**25. Ai nuk është tjetër pos një njeri i sëmurë mentalisht, andaj pritni *(keni durim)* edhe për një kohë.**

**26. Ai *(Nuhu)* tha: "Zoti im, më ndihmo për atë që më përgënjeshtrojnë.**

**27. E Ne i shpallëm: "Ndërto anijen nën mbikëqyrjen Tonë dhe sipas urdhërit Tonë, e kur të vijë urdhëri Ynë dhe të ashpërsohet gjendja atëherë ti ngarko në të prej secilit lloj nga një çift *(palë)*, e edhe familjen tënde, me përjashtim të atij ndaj të cilit ka marrë fund vendimi, kundër tij pra mos kërko *(falje)* prej Meje për ata që janë mëkatarë, pse ata janë të përmbytur.**

---

* Pas përshkrimit të cilësive të besimtarëve, kjo pjesë i bën një vështrim fuqisë krijuese të Zotit. Përmenden nëntë etapa, nëpër të cilat kalon njeriu dhe përfundon me ringjalljen. Origjina e njeriut të parë ishte prej balte, e për njerëzit e tjerë ajo zëvendësohet me një pikë uji dhe kështu vazhdon krijimi i tyre. Përmenden shtatë palë të larta që ne i quajmë qiej, e gjenden mbi ju, megjithse kur u krijuan ato, ne ende nuk ishim krijuar. Më pas, përmenden të mirat që vijnë pas shiut e edhe dobitë që kemi prej kafshëve, prej të cilave përfitojmë qumështin, leshin, mishin, e edhe bartjen e tyre. Të gjitha këto do të duhej t'i shërbenin njeriut si argument për respekt dhe falënderim ndaj Krijuesit fuqiplotë, që ta meritojë shpërblimin e madh në jetën e amshueshme. Duhet vërë veshin thënies: Ne nuk jemi të pakujdesshëm ndaj asaj që krijuam. E dihet se mbikëqyrja, kujdesi i Zotit ndaj çdo sendi e krijese, nuk përfundon me krijimin e tij, po kjo mbikëqyrje e ky kujdes janë të përhershme ; Ai gjithnjë dhe në çdo çast udhëheq dhe orienton krijesat e veta, nuk i krijoi e pastaj t'i lë pa mbikëqyrje të përherëshme.



**28.** E kur të vendosesh ti dhe kush është me ty në anije, atëherë thuaj: "Falënderuar qoftë, Allahu, i cili na shpëtoi prej popullit të prishur!"

**29.** Dhe thuaj: "Zoti im, më zbarko në një vend të bekuar, e Ti je më i miri i atyre që bëjnë vendosjen!"

**30.** Nuk ka dyshim se në këto *(ngjarje të popujve)* ekzistojnë fakte bindëse. Në të vërtetë Ne i vëmë në sprovë.

**31.** Mandej pas tyre Ne sollëm popull tjetër.

**32.** Edhe atyre u dërguam pejgamber nga vet mesi i tyre *(që u tha)*: "Adhuroni Allahun, ju nuk keni ndonjë zot tjetër pos Tij, a nuk frikësoheni!"

**33.** Edhe paria nga populli i tij, e cila nuk besoi dhe e mohoi jetën tjetër dhe të cilëve Ne u patëm mundësuar rehati e begati në jetën e kësaj bote, thanë: "Ky nuk është tjetër pos njeri sikurse edhe ju, ha ashtu si hani ju dhe pi ashtu si pini ju!"

**34.** E nëse i përuleni një njeriu që është si ju, vërtet, atëherë do të jeni të humbur e të mashtruar.

**35.** Mos vallë ai po ju premton se pasi që të vdisni, të bëheni dhé e eshtra *(të kalbur)*, do të nxirreni të gjallë?"

**36.** Sa larg e larg është sendërtimi i asaj për çka premtoheni.

**37.** Nuk ka tjetër, pos jetës sonë të kësaj bote, vdesim, lindim dhe ne nuk do të ngjallemi!

**38.** E ai *(Hudi)* nuk është tjetër pos njeri që trillon gënjeshtra ndaj Allahut, po ne nuk i besojmë atij.

**39.** Ai *(Hudi)* tha: "Zoti im, më ndihmo se ata po më përgënjeshtrojnë!"

**40.** E Ai *(Zoti)* tha:"Së shpejti do të dëshprohen ata".

**41.** Atëherë me të drejtë ata i zuri ushtima *(dënimi)* dhe ashtu i bëmë sikur me qenë hedhurina *(mbeturina)*. Larg qoftë prej mëshirës së Zotit populli zullumqarë.

**42.** Mandej pas tyre Ne sollëm brezni të reja.



**43.** Asnjë nga popujt *(e shkatërruar)* nuk mundi ta shpejtojë e as ta vonojë afatin e vet të caktuar.

**44.** Ne më pas dërguam pejgamberët tanë një pas një, mirëpo, çdoherë që një populli i erdhi i dërguari i vet, ata e përgënjeshtruan atë, prandaj Ne i përcollëm ata *(me dënim)* njerin pas tjetrit dhe i bëmë që të përmenden në tregime. I shkatërruar qoftë populli që nuk beson!

**45.** Më pas Ne dërguam Musain dhe vëllain e tij Harunin me mrekulli dhe argumentet tona të qarta,

**46.** te faraoni dhe rrethi i tij, po ata u treguan kryelartë, sepse ishin popull mendjemadh.

**47.** Dhe thanë: "Si t'u besojmë dy njerëzve që janë si ne, kur populli i tyre është në shërbimin tonë?"

**48.** Kështu, ata i përgënjeshtruan që të dy, andaj me të drejtë i shkatërruam.

**49.** Ne Musait i dhamë librin *(pas shkatrrimit të faraonit)* në mënyrë që ata *(populli israilit)* të gjejnë rrugën e drejtë.

**50.** Edhe të birin e Merjemes dhe nënën e tij i paraqitëm si argumente *(mrekulli)* dhe i vendosëm që të dy në një rrafshnaltë dhe me ujë rrjedhës.

**51.** *(Ne u patëm thënë)*: "O ju të dërguar, hani atë që është e lejuar dhe e mirë dhe bëni vepra të mira se Unë e di atë që ju veproni.

**52.** Kjo feja juaj është e vetmja fé e Unë jam Zoti juaj, ruanju dënimit Tim.*

**53.** E ata më vonë u ndanë në grupe sipas çështjes së fesë dhe secili grup krenohej me atë që kishte përvehtësuar për vete.

**54.** Andaj, ti *(Muhammed)* lëri ata edhe një kohë në atë mashtrimin e tyre.

**55.** A mos mendojnë ata se me atë që jemi duke u dhënë atyre nga pasuria dhe fëmijët,

**56.** nxitojmë t'u ofrojmë atyre të mirat? Jo, kurrsesi, por ata nuk janë kah e kuptojnë.

**57.** Vërtet, ata, të cilët ndaj madhërisë së Zotit të tyre kanë frikë,

**58.** ata, të cilët u besojnë argumenteve të Zotit të vet,

**59.** dhe ata, të cilët nuk i përshkruajnë shok Zotit të vet,

---

* Në ajetet e sipërshënuara përshkruhen pesë ngjarje, duke filluar që nga ajo e popullit të Nuhut, e për t'u lidhur pastaj me tregimin rreth Ademit, sepse Nuhu konsiderohet Ademi i dytë, ngase lloji i njerëzve është i kufizuar në pasardhësit e tij pas tij. Përmendet pastaj populli i Hudit e brezave të tjerë, i Musait dhe i Harunit, i Isait dhe i nënës së tij. Të gjitha këto tregime kanë për qëllim t'ia lehtësonin brengat e vështirësitë që i përjetonte Muhammedi nga kundërshtimi që i bënte populli i vet, derisa edhe pejgamberët e tjerë qenë përgënjeshtruar e torturuar prej popujve të tyre, siç ishte rasti i pejgamberëve të përmendur në këto ajete.

Siç mund të kuptohet nga kundërshtimet e popujve të mëparshëm, e edhe prej idhujtarëve në kohën e Muhammedit, si arsye kryesore e mosbesimit të tyre ishte: mundësia e ringjalljes në përgjithësi. Zakonisht, njerëzit kryelartë refuzonin si njërën ashtu edhe tjetrën mundësi nga shkaku se i frikësoheshin uljes së autoritetit të tyre ndaj atij të pejgamberit dhe përgjegjësisë për vepra pas ringjalljes. Veçanërisht mendjemëdhenjtë, të cilët jetonin në një komoditet, nuk dëshironin ta frenonin veten nga kënaqësitë e kësaj jete, edhe kur ato ishin jashtë rrugës se drejtësisë dhe jashtë humanitetit, andaj për t'i pajtuar veten dhe veprimet e tyre të padrejta, e mohojnë mundësinë e ringjalljes dhe përgjegjësinë para Zotit në jetën tjetër dhe kështu vazhdojnë rrugën e tyre



**60. dhe ata, të cilët japin** ***(sadaka-zeqatë)*** **nga ajo që u është dhënë, pse dinë se do të kthehen te Zoti i tyre, andaj zemrat e tyre i kanë të frikësuara.**

**61. Të tillët janë duke nxituar drejt të mirave dhe të parët do t'i arrijnë ato.**

**62. Ne nuk e obligojmë asnjë njeri përtej mundësive të tij dhe te Ne është libri** ***(i shenimeve)*** **që shënon saktësisht** ***(veprat)*** **dhe atyre nuk u bëhet padrejtë.**

**63. Por zemrat e tyre** ***(mohuesve)*** **janë të verbëruara nga ky** ***(libër)*****, e përveç kësaj, ata vazhdojnë të bëjnë vepra të këqia.**

**64. Ndërkaq, kur t'i kapim me dënim ata që kanë çuar jetë të shfrenuar, atëherë ata me britmë bëjnë lutje** ***(duke kërkuar ndihmë)*****.**

**65. Mos ngritni zërin tash, se ju nuk keni ndihmën tonë!**

**66. Sepse, juve u lexoheshin ajetet e Mia, e ju zbrapseshit.**

**67. Si arogant ndaj tij** ***(ndaj Kur'anit, ose ndas Qabës)*****, e me fyerje kundër tij natën bisedoshit.**

**68. A nuk e menduan ata thellë fjalën** ***(Kur'anin)*****, apo mos u erdhi atyre diçka, që të parëve të tyre të lashtë nuk u pat ardhur,**

**69. apo mos nuk e njohin të dërguarin e vet** ***(Muhammedin)*****, prandaj ata e refuzojnë atë?**

**70. Apo mos thanë për te se është i çmendur? Jo, por ai ka ardhur me të vërtetën, e shumica e tyre e urren të vërtetën.**

**71. E sikur të përputhej e vërteta me dëshirat e tyre, do të shkatërroheshin qiejt e toka dhe çdo gjë që gjendet në to. E megjithate që Ne atyre u sollëm** ***(me këtë Kur'an)*** **famën e tyre, ata u zbrapësen ndaj përkujtimit të vet.**

**72. A mos u kërkon ti atyre ndonjë shpërblim? Po shpërblimi i Zotit tënd është më i miri, pse Ai është furnizuesi më i mirë.**

**73. Ç'është e vërteta, ti i fton ata në rrugë të drejtë.**

**74. Po ata që nuk e besojnë botën tjetër, i shmangen rrugës së drejtë.***

---

të gabuar e përpiqen që t'i mashtrojnë edhe të tjerët dhe të formojnë shoqëri sa më të madhe, duke u paraqitur në sy të njerëzve naivë, si fuqi e forcë e madhe. Prandaj Kur'ani ua tërheq vërejtjen kryelartëve se do të dënohen me zjarr, se do të nënçmohen e do të bëhen të paaftë mu si foshnja që vihet në djep prej të tjerëve, ashtu edhe ju do të veheni në xhehenem, aty ku dëshirojnë zebanijet e xhehenemit, duke mos patur kurrëfar fuqie mbrojtëse.

Në fund paraqitet detyra e të gjithë pejgamberëve, e që ishte se të gjithë thirren në një besim, se feja e tyre ishte një dhe se të gjithë ishin të dërguar prej një Zoti.

* Edhe pse të gjithë pejgamberët mësuan për të njëjtin besim dhe njerëzit qenë thirrur të jenë të bashkuar, ata u ndanë në shumë grupe, si: mexhusë, jehudi, të krishterë, etj., dhe kështu morën rrugë të gabuara, duke pretenduar secili grup se rruga e tij është më e mira. Ata mendojnë se janë të privilegjuar pse Ne u kemi dhuruar pasuri e fëmijë, por le ta dijnë se janë të mashtruar.

Janë për t'u krenuar ata të cilët i kanë frikë madhërisë së Zotit, ata që i besojnë shpalljet e tij, ata që nuk adhurojnë tjetër pos Zotit, ata që duke e ditur se do të kthehen të Zoti kanë frikë në zemrat e tyre, dhe nga pasuria e tyre japin zeqat. Të pajisurit me këto virtyte, sigurisht do të arrijnë shpërblimin e merituar, e arritja e virtyteve të tilla nuk është e pamundshme.

Dënimi i zë zakonisht së pari ata që jetojnë në komoditet, ngase ata janë prijësit e punëve të këqia, e prandaj atyre nuk u pranohet as lutja për shpëtim, pse përveç se nuk ua vënin veshin mësimeve të Kur'anit, ata me kryelartësi fyenin si Kur'anin



**75. Edhe sikur t'i mëshironim ata *(idhujtarët)* dhe t'ua kishim larguar fatkeqësitë, ata do të vazhdonin të zhyteshin në zhgënjimin e tyre.**

**76. Ne i sprovuam ata me dënim, po ata nuk iu përulën Zotit të tyre e as nuk iu drejtuan me lutje.**

**77. Deri sa t'ua hapim një derë dënimi të ashpër, atëherë ata do të mbesin aty me shpresa të humbura.**

**78. Ai është që ua krijoi të dëgjuarit, të parit dhe të kuptuarit e juaj; sa pak jeni mirënjohës.**

**79. Dhe Ai është që ju krijoi ju në tokë dhe vetëm te Ai do të tuboheni.**

**80. Dhe Ai është që jep jetë dhe vdekje dhe vetëm Ai bën ndryshimin e natës e të ditës; si nuk e kuptoni?**

**81. Por ja ata flasin, ashtu si flisnin ata para tyre.**

**82. Ata thanë: "Pasi të vdesim e të bëhemi dhé e eshtra të kalbur, a do të ringjallemi?**

**83. Kjo na është premtuar ne edhe prindërve tanë më parë, po kjo nuk është gjë tjetër pos një mit i lashtë!**

**84. Thuaj: "E kujt është toka dhe çdo gjë që ka në të, nëse jeni që e dini?"**

**85. Ata do të thonë: "E Allahut". Atëherë Thuaju: "Përse pra nuk mendoni?"**

**86. Thuaj: "Kush është Zoti i shtatë qiejve dhe Zot i Arshit të madh?"**

**87. Ata do të thonë: "Allahu!" Thuaju: "E pse nuk frikësoheni pra?"**

**88. Thuaj: "Në dorën e kujt është i tërë pushteti i çdo sendi, dhe Ai është që mbron *(kë të do)*, e që prej Atij nuk mund të ketë të mbrojtur; nëse jeni që e dini?"**

**89. Ata do të thonë: "Në dorë të Allahut!" Thuaj: "E si mashtroheni pra?"***

---

ashtu edhe vendin e shenjtë, Qaben, edhe pse e njihnin mirë besnikërinë dhe drejtësinë e Muhammedit, madje e quanin edhe të çmendur. Kur'ani nuk përputhej me dëshirat e tyre, sepse ajo do të ishte shkatërrim. Megjithatë, qe Kur'ani ua shtonte atyre famën dhe autoritetin, sikur ata ta besonin, ata e refuzonin, edhe pse Muhammedi nuk kërkonte nga ata ndonjë tagër, por vetëm i udhëzonte në rrugën e drejtë e të shpëtimit.

* Kurejshitët idhujtarë i pat zënë skamje e tmerrshme, derisa detyroheshin të hanin edhe shtazë të ngordhura. Njëfarë Thumame bin Athal u kishte bllokuar rrugën e tregtisë dhe ishte betuar se nuk do të lejonte kokërr drithi të sillej në Meke derisa Pejgamberi të lejonte një gjë të tillë. Kur u shtrënguan së tepërmi nga skamja, Ebu Sufjani i tha Pejgamberit: Po mendon se je i dërguar mëshirë për botën? Pejgamberi i përgjegji: "Po!" Atëherë, ai tha: Prindërit e idhujtarëve ranë viktimë nga shpata, të bijtë e tyre po bijnë viktimë urie, atëherë Pejgamberit iu shpall ajeti: "Edhe sikur t'i mëshirojmë... dhe u tërhoqi vërejtjen se ata do t'i zë dënimi edhe më i ashpër, përderisa nuk i pranojnë mësimet e Allahut të shpallura në Kur'an.

Allahu ua numëron të mirat që u ka dhënë njerëzve, e megjithatë, disa prej tyre, si kurejshitët, nuk falënderojnë fare. Ai sqaron fuqinë e Vet të pakufishme në krijimin e çdo sendi, në pushtetin dhe kompetencën e Tij edhe ndaj Arshit të madh, për atë se vetëm Ai merr në mbrojtje atë që do dhe askush tjetër nuk mund të ketë mbrojtje jashtë mbrojtjes së Tij, po edhe pas këtyre fakteve ata bredhin në iluzionet e mëparshme.

**90. Por jo, Ne ua sollëm atyre të vërtetën, e megjithatë, ata jetojnë me gënjeshtra** *(duke adhuruar idhuj)*.

**91. Allahu nuk ka marrë për Vete kurrfarë fëmijë** *(as nga engjëjt, e as nga njerëzit)*, **nuk ka me Të ndonjë zot tjetër, pse** *(sikur të kishte zot tjetër)*, **atëherë secili zot do të veçohej me atë që ka krijuar, dhe do të dominonte njëri mbi tjetrin! I lartë, i pastër është Allahu nga ato që i përshkruajnë.**

**92. Ai e di të fshehtën e të dukshmën, Ai është larg atyre që ata ia shoqërojnë.**

**93. Thuaj: "Zoti im, po që se patjetër do të më tregosh atë** *(dënim)* **që ua premtove atyre?"**

**94. Zoti im, mos më fut pra mua tek ai popull zullumqar!"**

**95. Në të vërtetë, Ne kemi fuqi të tregojmë ty atë që u kemi premtuar atyre.**

**96. Ti të keqen kthe me më të mirën. Ne e dimë më së miri atë që shpifin ata.**

**97. Dhe thuaj: "O Zoti im, unë mbrohem me Ty prej cytjeve të djajve!"**

**98. Dhe mbështetem te Ti që ata të mos më afrohen!"**

**99. E kur ndonjërit prej tyre i vjen vdekja, ai thotë: "O Zoti im, më kthe,**

**100. që të bëj vepra të mira e të kompensoj atë që lëshova!" Kurrsesi,** *(kthim nuk ka)* **e kjo është vetëm fjalë që e thotë ai, e ata kanë para tyre një perde** *(distancë periodike)* **deri në ditën kur ringjallen.**

**101. E kur i fryhet surit** *(herën e dytë)*, **atëherë, në atë ditë nuk do të ketë lidhje familjare mes tyre e as që do të pyes kush për njëri-tjetrin.**

**102. E kujt i peshojnë më rëndë peshojat** *(veprat e mira)*, **ata janë të shpëtuarit.**



**103. Ndërsa, atyre që u peshojnë lehtë, peshojat** *(veprat e mira)*, **ata janë që humben vetveten dhe janë në xhehenem përgjithmonë.**

**104. Zjarri do t'ua djegë atyre fytyrat dhe do të duken shumë të shëmtuar brenda tij.***

---

* Përmes Kur'anit Zoti solli fakte për Njësinë e Tij, për ringjalljen dhe për përgjegjësinë në ditën e gjykimit, mohoi trillimet e tyre që thanë se Zoti ka fëmijë dhe se mund të ketë edhe zota të tjerë pos Tij.

Muhammedi a.s., edhe pse ishte i sigurt se nuk do të përfshihej me atë dënim që do t'i zërë zullumqarët, ai u mësua prej Zotit të shprehë lutje në shenjë modestie dhe robërie ndaj Tij, e Ai i tha se nuk do t'i ndëshkojë ata deri në një kohë, ndërsa ai të sillej mirë ndaj tyre, sepse punë e Tij është se ç'do të bëjë me ta.

Ai e mëson Muhammedin, e përmes tij edhe të gjithë besimtarët se duhet kërkuar mbrojtjen e Zotit prej cytjeve të djallit dhe prej përzierjes së tij në punët e njeriut duke thënë: Eudhubil-Lahi minesh-shejtanir raxhimë!, ose duke i thënë këto dy ajete: 97-98. Të mësuar prej Pejgamberit, sahabët u mësonin fëmijëve të vet përmendësh këto dy ajete dhe i porositnin t'i lexojnë kur binin për të fjetur.

Idhujtarët kryeneçë do të kërkojnë të kthehen sërish në dynja, të besojnë e të bëjnë vepra të mira, pse mu me rastin e vdekjes ata do ta shohin se çka i pret, por është e kotë, sepse nuk ka kthim, ata do të qëndrojnë për një kohë në atë jetë të varrezave, në Berzah, e pastaj kur trishtimi e përgjegjësia për veprat e bëra në këtë jetë, askujt nuk do t'i bjerë në mend as për më të afërmit.

Atij që një e mirë i peshon më shumë se të këqiat, do të shpëtojë, e ata që kanë më shumë të këqia se të mira, do të dënohen.



105. *(atyre u thuhet)*: A nuk u janë lexuar juve ajetet e Mia; e ju, nuk i besuat ato?

106. Ata thonë: "O Zoti ynë, ne na patën mundur të këqiat *(u dhamë pas epsheve të dynjasë)* dhe si të tillë ishim popull i humbur!

107. Zoti ynë, na nxjerrë prej tij, e nëse gabojmë përsëri, atëherë, vërtet, jemi mizor!"

108. Ai thotë: "Heshtni aty e mos më folni!"

109. Pse një grup prej robëve të Mi thanë: "O Zoti ynë, ne besuam, prandaj na falë dhe na mëshiro, se Ti je më i miri i mëshiruesve!"

110. E ju i patët tallur ata, sa që ajo tallje bëri që të harronin përkujtimin ndaj Meje, madje edhe qeshnit me ta.

111. E Unë sot i shpërbleva ata për atë që ishin të durueshëm ata janë fitimtarët.

112. Ai thotë: "E sa vjet keni kaluar në tokë?"

113. Ata thonë: "Kemi qëndruar një ditë ose një pjesë të ditës, pyeti ata që dinë numërimin!"

114. Ai thotë: "Mirë e keni, sikur ta dishit njëmend pak keni qëndruar!"

115. A menduat se Ne u krijuam kot dhe se nuk do të ktheheni ju te Ne?

116. I lartë është Allahu, Sunduesi i vërtetë, nuk ka zot tjetër pos Tij, Zot i Arshit bujar.

117. E kush adhuron me Allahun edhe ndonjë zot tjetër, për të cilin nuk ka kurrfarë fakti, përgjegjësia e tij është para Zotit të vet,e mohuesit nuk do të shpëtojnë.

118. E ti thuaj: "O Zoti im, më fal e më mëshiro, se Ti je më mëshiruesi i mëshiruesve!"*

---

* Pas pendimit të cilin do ta shfaqin xhehenemlinjtë, pas pranimit të gabimit, do të përpiqen të kërkojnë ndjesë e t'u lehtësohet dënimi i idhët, po atyre së pari do t'u tërhiqet vërejtja për udhëzimet e Kur'anit, që u patën ardhur e lexuar, e ata nuk i pranuan, andaj përbuzen, kur u thuhet: Heshtni aty!, fjalën "Ihseu" e përktheva me fjalën heshtni, që në të vërtetë është fjalë qortuese që i thuhet qenit për ta larguar, e që ne i themi "qybe!"

Pastaj, për të vërtetuar se ajo masë dënimi ndaj tyre është meritë e vetë atyre, e jo ndonjë padrejtësi, u përmenden talljet dhe fyerjet që ua bënin ata myslimanëve që ishin më të varfër, si Bilali, Hababi, Suhajbi etj., dhe u thuhet se për durimin që bënë ata myslimanë ndaj torturave të tyre dhe nuk u lëkundën asnjë herë në besimin e tyre të drejtë, e fituan xhennetin.

Në fund u tërhiqet vërejtja se kanë qenë të njoftuar për jetën e shkurtër në dynja, se nuk janë krijuar rastësisht njerëzit shkel e shko pa ndonjë qëllim të caktuar, andaj ata që nuk u besuan shpalljeve të Zotit, nuk do të gjejnë shpëtim. Bëmirësit udhëzohen që gjithnjë të kërkojnë mëshirën e Zotit xh. sh.

*Përfundoi, me ndihmën e Zotit, përkthimi dhe komentimi i sures "El Mu'minunë" Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*

# SURETU EN NURË
## KAPTINA 24

*E zbritur në Medinë, pas sures El Hashru, ajete: 64*

*Kjo kaptinë e shpallur në Medinë përmbledh rregulla e dispozita të ligjit islam, përmbledh rregulla të një orientimi të drejtë të jetës të bazuar në themele të një morali të shëndoshë. Shqyrton çështje me karakter të përgjithshëm, e edhe asosh me karakter të veçantë dhe besimtarët i udhëzon t'u përmbahen atyre.*

*Në ajetet e kësaj kaptine janë dhënë sqarime për disa norma edukative, të cilave besimtarët duhet t'u përmbahen si në jetën e tyre individuale, ashtu edhe në jetën e përbashkët shoqërore si: leja për të hyrë në shtëpitë e familjeve të tjera, të përmbajturit nga shikimi i pjesëve të mbuluara e të palejuara të trupit, ruajtja e nderit dhe e moralit, mospërzierja e burrave, me gra të huaja, shembëlltyra e familjes dhe e shtëpisë së myslimanit, sa i përket nderit e pastërtisë, dhe zbatimi i dispozitave të Allahut.*

*Familja si celulë e bashkësisë së gjerë ka rëndësi të madhe në rolin e saj edukativ, andaj edhe parashtrohen këto rregulla të parimit islam.*

*Për ta ruajtur pastërtinë, nderin, autoritetin e familjes myslimane, janë përcaktuar normat e masave ndëshkuese kundër atyre që bëjnë zina, që trillojnë shpifje kundër njerëzve të pafajshëm, kundër bashkëshorteve të veta etj. E grave të ndershme u jepen udhëzime se si duhet të ruajnë krenarinë e tyre duke i mbajtur të mbuluara pjesët më të ndijshme të trupit. Halifi i dytë i myslimanëve, Ymeri i Hatabit u pat shkruar banorëve të qytetit Kufa, që këtë kaptinë t'ua mësojnë grave.*

*Quhet: "**Suretun Nuri**" - kaptina e dritës, ngase rregullat dhe dispozitat e ligjit islam, normat edukative, të cilat ngrisin lartë vlerën e njeriut, të radhitura në këtë kaptinë, janë rreze e shkëndijes së dritës së dhuruar prej Allahut të madhëruar, pra është dritë për të gjithë ata që i përqafojnë këto rregulla.*



## SURETU EN NURË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

1. *(Kjo është)* **Kaptinë të cilën Ne e shpallëm dhe Ne e bëmë detyrim të domosdoshëm** *(zbatimin e dispozitave që theksohen në të)* **dhe Ne parashtruam në të argumente të qarta në mënyrë që të merrni mësim.**

2. *(dispozitë obliguese është që)* **Laviren dhe lavirin t'i rrahni, secilin prej tyre me nga njëqind të rëna, dhe në zbatimin e dispozitave të Allahut mos u tregoni zemërbutë ndaj atyre dyve, nëse jeni që besoni Allahut dhe botës tjetër. E gjatë zbatimit të ndëshkimit ndaj tyre, le të jenë të pranishëm një numër besimtarësh.**

3. **Laviri nuk do të duhej të martohej me tjetërkë, pos me ndonjë lavire ose idhujtare, e lavirja me të nuk do të duhej të martohet kush, pos ndonjë lavir o idhujtarë. Ajo** *(kurvëria ose martesa me të)* **është e ndaluar për besimtarët.**

4. **Edhe ata të cilët bëjnë shpifje për gratë e ndershme dhe nuk sjellin katër dëshmitarë, t'i rrahni ata me nga tetëdhjetë të rëna dhe atyre mos u pranoni dëshminë më kurrë. Të tillët janë të pabesueshëm.**

5. **Me përjashtim të atyre që më vonë pendohen dhe përmirësohen, vërtet Allahu është që shumë falë e mëshiron.**

6. **Ndërsa ata të cilët shpifin për gra të veta dhe nuk kanë dëshmitarë tjetër përveç vetes dëshmimi i çdonjërit prej tyre është: të betohet katër herë në Allahun se ai e thotë të vërtetën.**

7. **E pesta** *(herë e betimit)* **është: mallkimi i Allahut qoftë mbi të, nëse ai gënjen.**

8. **E nga ajo** *(gruaja e shpifur)* **largohet dënimi, nëse katër herë betohet në Allahun se ai** *(shpifsi)* **gënjen.**

9. **E pesta herë e betimit të jetë që ta godis hidhërimi i Allahut, atë** *(gruan)* **nëse ai, ka qenë i vërtetë.**

10. **Dhe sikur të mos ishte dhurata dhe mëshira e Allahut ndaj jush** *(ju do të mbarojshit)*. **Pa dyshim Allahu pranon pendimin është i gjithëdijshëm.***

---

* **"Suretun"** do të thotë pozitë, vend, famë e lartë, beden i lartë; kështu quhen të gjitha kaptinat e Kur'anit. E tillë është edhe kjo. Vet fillimi i kësaj me këtë emër tërheq vërejtjen se duhet kushtuar vemendje të posaçme përmbajtjës së saj dhe dispozitave të sheriatit islam që janë shprehur në të.

**"Zinaja"** - prostitucioni, kurvëria është një prej veseve më të shëmtuara që rrënon në themel qytetërimin e një bashkësie njerëzore, andaj feja ka paraparë masa të rrepta ndëshkuese kundër bartësve të kësaj dukurie, e me qëllim të formimit të individëve me moral të lartë e të pastër, të cilët do ta përbëjnë një bashkësi të lumtur me virtyte shumë të larta.

Masa ndëshkuese nuk është kurrfarë imponimi prej sheriatit islam. Masa ndëshkuese kundër lavirit dhe lavires, të theksuar në këto ajete,ka të bëjë me të pamartuarit. Pjesëmarrja e një numri të popullit gjatë zbatimit të masës ndëshkuese ka për qëllim poshtrimin e të tillëve, përhapjen e turpësisë së tyre dhe largimin e të tjerëve nga vepra e tillë e ndyrë.

Masa ndëshkimore kundër atyre që u shpifin grave të ndershme për ndonjë vepër të tillë, ka për qëllim ruajtjen e nderit të grave të ndershme dhe pengimin e shpifjeve të tilla.



**11. S'ka dyshim se ata që trilluan shpifjen, janë një grup prej jush. Ju mos e merrni atë si ndonjë dëm për ju, përkundrazi, ajo do të jetë në dobinë tuaj. Secilit prej tyre do t'i takojë dënimi sipas pjesëmarrjes në mëkat, e atij prej tyre që e barti pjesën e madhe *(të shpifjes)* i takon dënim i madh.**

**12. E përse kur e dëgjuan atë *(shpifje)* besimtarët dhe besimtaret të mos mendoni të mirën si për vete dhe të thonin: "Kjo është shpifje e qartë?!"**

**13. Përse ata nuk i sollën katër dëshmitarë për këtë? E derisa nuk sollën dëshmitarë, ata pra te Allahu janë mu gënjeshtarët.**

**14. E sikur të mos ishte mëshira e Allahut dhe mirësia e Tij ndaj jush, në këtë dhe në botën tjetër, ju do t'ju kapte dënim shumë i madh për shkak të asaj në të cilën u hudhët.**

**15. Kur ju atë *(shpifjen)* e përcollët me gjuhën tuaj dhe për atë që nuk kishit kurrëfarë dije folëshit duke menduar se ajo ishte imtësi e parëndësishme, ndërsa te Allahu ajo është e madhe.**

**16. E përse, kur e dëgjuat atë, nuk thatë: "Ne nuk na takon të flasim për këtë. I lartë je Ti, kjo është shpifje e madhe!"**

**17. Allahu ju këshillon që një gjë e tillë të mos përsëritet kurrë, nëse jeni besimtarë të denjë.**

**18. Allahu sqaron për ju argumentet, sepse Ai është i dijshëm e i urtë.**

**19. Ata, të cilët dëshirojnë që te besimtarët të përhapet imoraliteti, ata i pret dënim i dhembshëm në këtë dhe në botën tjetër. Allahu di *(të fshehtat)* e ju nuk dini.**

**20. Sikur të mos ishte mirësia e Allahut ndaj jush dhe mëshira e Tij, *(do ta përjetoshit menjëherë dënimin)*, po Allahu është shumë i butë, i mëshirshëm.***

---

Porosia për të mos u martuar me gruan ose burrin e pamoralshëm ndihmon pastrimin e bashkësisë prej individve të tillë. Gjithashtu betimi i paraparë në mes të bashkëshortëve, kur ata shpifin për njeri-tjetrin, është mëshirë dhe urtësi e madhe prej të lumit Zot, në mënyrë që të mos pësojë i pafajshmi.

* Në një udhëtim të Pejgamberit me shokët për në luftë kundër fisit Beni Mustalik, si duket në vitin e pestë hixhrije, ai kishte marrë me vete edhe bashkëshorten Ajshen. Në një vendpushimi, ajo largohet për nevojë dhe pasi që kthehet, vëren se e kishte humbur qaforen, andaj kthehet ta kërkojë. Ishte natë dhe ajo vonohet derisa e gjen, e kur kthehet te devja në të cilën e kishte vendin dhe plaçkat e veta, nuk i gjen aty. Ata ishin nisur duke menduar se Ajshja ishte në vendin e vet. Ajo mbetet në rrugë; pas pak vjen Safan ibn Muattal Eselemi që ishte në prapavijë të ushtirsë. E hip në deve dhe e arrin karvanin. Hipokritët, në krye me Ubej ibni Selulin shfrytëzojnë rastin e kësaj ngjarjeje dhe përhapin lloj-lloj fjalësh. Në këtë valle të shpifjes hidhen edhe disa myslimanë.



**21. O ju të cilët besuat, mos shkoni gjurmëve të djallit, pse kush ndjek gjurmët e djallit ai urdhëron për të shëmtuara e të irituara, e sikur të mos ishte mirësia e Allahut ndaj jush dhe mëshira e Tij, askush prej jush nuk do të pastrohej kurrë *(prej mëkatesh)*, por Allahu e pastron atë që do Ai. Allahu dëgjon e di.**

**22. Të ndershmit dhe të pasurit nga ju, të mos betohen se nuk do t'u, japin të afërmve, të varfërve dhe atyre që për hir të Allahut lanë vendlindjet e tyre, po le t'ua falin *(gabimin)* dhe mos t'ua zënë për të madhe. A nuk dëshironi që Allahu t'u falë ju? Allahu falë dhe mëshiron shumë.**

**23. Vërtet, ata që akuzojnë gratë e ndershme, besimtare të pafajshme, janë të mallkuar në këtë botë dhe në botën tjetër dhe ata i pret një dënim shumë i madh.**

**24. Në atë ditë kur dëshmojnë kundër tyre gjuhët e tyre, duart dhe këmbët e tyre për atë që ata kanë punuar.**

**25. Atë ditë Allahu ua plotëson shpërblimin e merituar, e ata e dinë se Allahu është Ai i vërteti, i qarti në drejtësi.**

**26. Të këqiat *(gra ose fjalë)* janë për të këqinjtë edhe të këqinjtë janë për të këqijat, ndërsa të ndershmet janë për të ndershmit edhe të ndershmit janë për të ndershmet. Ata janë të pafajshëm nga ajo që u thonë atyre. Ata kanë falje të madhe dhe furnizim të begatshëm.**

**27. O ju që besuat, mos hyni në shtëpi të huaja pa kërkuar leje dhe pa përshëndetur njerëzit e saj. Kjo është më mirë për ju në mënyrë që të merrni mësim.**

---

Zoti xh. sh. shpall këtë pjesë të Kur'anit për pafajësinë e Ajshes, i ngrit autoritetin duke shpallur ajete rreth pastërtisë së saj, ua tërheq vërejtjen myslimanëve që lejuan përhapjen e shpifjes së tillë, pse nuk u ndalën të mendonin se a do të bënin edhe ata vetë një punë të tillë. Gruaja e Ebi Ejub El Ensariut i paska thënë burrit të vet: Dëgjove ç'po flitët për Ajshen? Ai i paska thënë, po, edhe më pas e kishte pyetur: A do të kishe bërë ti, oj shoqja ime, një punë të tillë? Ajo qenka përgjigjur: Jo kurrë vallahi! nuk do të kisha bërë, atëherë qenka gënjeshtër e trilluar prej munafikëve - i thotë Ebu Ejubi.

Pejgamberit Ebu Bekrit, Ajshes dhe Safvanit, të cilët ishin më të godituritnë atë shpifje, Kur'ani u thotë të mos brengosen se ajo nuk është në dëm të tyre, po në dëm të munafikëve, të cilët për këtë shpifje vuajtën dënimin në këtë botë e do ta vuajnë edhe në botën tjetër.

Myslimanët qortohen përse lejuan një përhapje të shpifjes së tillë, pse disa prej tyre edhe përgojuan dhe pse e zënë këtë punë si asgjë. U tërhiqet vërejtja që të marrin mësim dhe përvojë se si munafikët, kundërshtarët e tyre, dëshirojnë të njollosin bashkësinë e myslimanëve me punë të këqia.



**28. Po nëse nuk gjeni aty asnjë, atëherë mos hyni në to derisa t'u jepet leje, e nëse u thuhet kthehuni, ju pra kthenu. Kjo është më e ndershme për ju. Allahu di çdo gjë që veproni ju.**

**29. Nuk është për ju ndonjë mëkat, nëse hyni në shtëpi të pabanuara, e që në to keni ndonjë përfitim. Allahu e di atë që e shfaqni haptas dhe atë që e mbani fshehtë.**

**30. Thuaju besimtarëve të ndalin shikimet** *(prej haramit)*, **të ruajnë pjesët e turpshme të trupit të tyre se kjo është më pastër për ta. Allahu është i njohur hollësisht për atë që bëjnë ata.**

**31. Thuaju edhe besimtareve të ndalin shikimet e tyre, të ruajnë pjesët e turpshme të trupit të tyre, të mos zbulojnë stolitë e tyre përveç atyre që janë të dukshme, le të vejnë shamitë mbi krahrorin e tyre dhe të mos ua tregojnë bukuritë e tyre askujt përveç burrave të vet, babajve të vet ose babave të burrave të vet, djemve të vet ose djemve të burrave të vet, vëllezërve të vet ose djemve të vëllezërve të vet, apo djemve të motrave të veta, ose grave të tyre** *(që u përmenden)* **dhe robreshave, të cilat i kanë në pronësinë e tyre, ose shërbetorëve nga meshkujt të cilët nuk ndiejnë nevojë për femrat ose fëmijët që nuk kanë arritur pjekurinë për gra. Le të mos kërcasim me këmbët e tyre për të zbuluar fshehtësinë nga stolitë e tyre. Pendohuni të gjithë te Allahu, o besimtarë, në mënyrë që të gjeni shpëtim.**



**32. Dhe martoni të pamartuarat** *(të pamartuarit)* **edhe robërit e robëreshat tuaja që janë të ndershëm e të ndershme. Nëse janë të varfër, Allahu i begaton nga mirësit e Tij, Allahu është bujar i madh, i gjithdijshëm.**

**33. E ata që nuk kanë mundësi martese, le të përmbahen derisa Allahu t'i begatojë me të mirat e veta. E ata që i keni në pronësinë tuaj dhe kërkojnë prej jush t'i lironi në bazë të kompenzimit, atëherë ua bëni këtë të mundshme me marrëveshje, nëse e dini se janë të besueshëm dhe jepnu nga pasuria që u ka dhënë Allahu juve. Mos i detyroni robreshat tuaja të bëjnë imoralitet, e për shkak të ndonjë fitimi të kësaj bote, derisa ato dëshirojnë të jenë të pastra. E kush i detyron me dhunë të bëjnë atë, Allahu i falë ato pas atij detyrimi. Allahu falë dhe është mëshirues.**

**34. Ne u kemi shpallë juve argumente të qarta dhe shembuj nga ata që ishin para jush, e edhe këshillë për të ruajturit.***

**35. Allahu është dritë** *(ndriçues, udhëzues)*, **e qiejve e i tokës. Shembulli i dritës së Tij i gjason kandilit të vendosur në një zgavër të errët. Kandili gjendet brenda një qelqi si të ishte yll flakërues e që ndizet prej** *(vajit të)* **një druri të bekuar, prej ullirit që nuk mund të quhet as i lindjes e as i perëndimit, e vaji i tij ndriçon pothuajse edhe pa e prekur zjarri. Dritë mbi dritë. Allahu udhëzon kah drita e Vet atë që do Ai. Allahu sjell shembuj për njerëzit. Allahu çdo gjë di shumë mirë.**

**36.** *(ajo dritë)* **Është në shtëpitë** *(xhamitë)* **që Allahu lejoi të ngriten, e që në to të përmendet emri i Tij, t'i bëhet lutje Atij mëngjes e mbrëmje.**

---

* Ruanu e mos u mashtroni nga ngacmimet që ua bën dreqi, sepse ai çdo herë përpiqet t'ju shpjerë në punë, të pamoralshme, pra kërkoni ndihmën e Zotit, se vetëm Ai mund t'ju shpëtojë prej punëve të liga.

Ebu Bekri e kishte të afërt Mistahin dhe gjithmonë e kishte ndihmuar. Kur ndodhi shpifja rreth Ajshes, edhe Mistahi ishte përzier në përgojime. Atëherë Ebu Bekri betohet se më nuk do ta ndihmojë atë. Kur shpallet ajeti, i cili urdhëron që të mos betohen njerëzit e ndershëm e të pasur për të mos u dhënë më të afërmve etj., Ebu Bekri pendohet e thotë: unë dëshiroj të më falë Allahu, pra do ta ndihmoj Mustahun. Në këtë ajet thuhet: njerëzit e ndershëm, e aludohet në Ebu bekrin. Ky vlerësim prej Zoti xh. sh. është lavdatë e madhe për Ebu Bekrin.

Të mallkuar janë ata që trillojnë shpifje ndaj grave të pafajshme. Fjalët e këqia burojnë prej të këqinjve e të mirat prej të mirëve. Vetëm njerëzit e pamoralshëm anojnë kah të pamoralshmet, e të ndershmit anojnë kah të ndershmet. Të ndershmet dhe të ndershmit janë larg shpifjeve, të cilat ua kurdisin armiqtë. Ajshja ishte bashkëshortja e njeriut, e krijesës, e Pejgamberit më të lavdishëm, andaj për të mirin është e mira - Ajshja.

Rregullat e parashtruara në disa ajete rreth vizitave që iu bëhen familjeve, kanë për qëllim edukimin e myslimanëve në atë mënyrë që mos të mbetet vend për dyshim e këtë ta shfrytëzojnë armiqtë. Pastaj, vazhdojnë udhëzimet për ruajtjen e moralit e të nderit siç janë: mosshikimi i grave të huaja, moszbulimi i pjesëve të palejueshme të grave etj.



**37. Ata janë njerëz që nuk i pengon as tregtia e largët e as shitblerja në vend për ta përmendur Allahun, për ta falur namazin dhe për ta dhënë zeqatin, ata i frikësohen një dite kur do të tronditen zemrat dhe shikimet.**

**38.** *(ata i luten)* **që Allahu t'i shpërblejë më së miri për atë që punuan dhe për t'ua shtuar të mirat nga Ai. Allahu e dhuron pa masë atë që do.**

**39. E veprat e atyre që nuk besuan janë si valët** *(nga rrezet e diellit)* **në një rrafshinë ku i etshmi mendon se është ujë derisa kur t'i afrohet atij nuk gjen asgjë, por aty e gjen Allahun dhe Ai do t'ia japë llogarinë e tij. Allahu është i shpejtë në llogaritje.**

**40. Ose** *(veprat e tyre)* **janë si errësirat në det të thellë të cilin e mbulojnë valë mbi valë dhe mbi ato retë e dendura, pra, errësira njëra mbi tjetrën sa që nuk mund ta shohë ai as dorën e vet. Atij të cilit Allahu nuk i jep dritë, ai nuk ka për të pasur dritë.**

**41. A nuk e di për Allahun se Atij i lutet kush është në qiej e tokë, madje edhe shpezët krahhapura. Të gjithë e dinë dhe janë të udhëzuar për lutje ndaj Tij dhe për madhërimin ndaj Tij. Allahu e di ç'punojnë ata.**

**42. Vetëm i Allahut është i tërë sundimi i qiejve e i tokës dhe vetëm te Ai është e ardhmja.**

**43. A nuk e ke parë se si Allahu drejton retë, pastaj i bashkon, i bënë grumbull ato dhe atëherë e sheh shiun se si rrjedh prej tyre. Ai lëshon prej së larti, nga retë e mëdha si kodra breshër dhe me te goditë këdo, e ia largon atij që do. Shkëlqimi i vetëtimës së dritës së resë gati se s'të merr të të parit.**

---

Frika nga varfëria për t'u martuar e krijuar familje, nuk është e rrugës. Allahu ndihmon kushtet jetësore të çdo bashkëshorti e nëse ngjan të mungojnë kushtet për martesë të menjëhershme, të tillët duhet të kenë durim dhe të ruhen prej punëve të pamoralshme, derisa t'u ofrojë Zoti ndihmën e vet.

Institucionin e skllavërisë nuk e shpiku feja islame, atë e gjeti rregull të kahmotshme të atyre shtresave shoqërore. Feja islame menjëherë parashtroi rregulla, sipas së cilave robërit do të lirohen. Një prej tyre është edhe ky që përmendet në këto ajete. Robi paraqet kërkesën te zotëriu i vet për liri në bazë të një kompensimi . Robi do të përpiqet ta sigurojë atë sasi të kompensimit e të lirohet. Zotëriu e ka për detyrë që t'i ndihmojë edhe ai në sigurimin e pjesës së nevojshme.



**44. Allahu bënë rrrotullimin e natës e të ditës dhe në të gjitha këto ka fakte për ata që kanë të parit të shëndoshë.**

**45. Allahu krijoi secilën gjallesë prej një uji, e prej tyre ka që ecin rrëshqitas në barkun e vet, ka që ecin në të dy këmbët e edhe asosh që ecin në të katër këmbët. Allahu krijon çka të dojë, pse vërtet Allahu ka mundësi për çdo gjë.**

**46. Ne kemi shpallur argumente të qarta, e Allahu vë në rrugën e drejtë atë që do.**

**47. Ata *(hipokritët)* thonë: "Ne i kemi besuar Allahut, të dërguarit të Tij dhe u jemi bindur. Por pas asaj një grup prej tyre zbrapsën. Të tillët nuk janë besimtarë.**

**48. E kur thirrën që ndërmjet tyre të gjykojë Allahu dhe i dërguari i Tij, një grup prej tyre nuk i përgjigjen asaj.**

**49. Po nëse është që e drejta u takon atyre *(në atë gjykim)*, ata i shkojnë atij të bindur e me respekt.**

**50. A thua janë të sëmurë në zemrat e tyre apo mos dyshojnë *(në të dërguarin)* ose mos frikësohen se Allahu dhe i dërguari i Tij do të gjykojnë padrejt kundër tyre? Por jo, ata vet janë zullumqarë.**

**51. Kur thirrën besimtarët për gjykim ndërmjet tyre te Allahu dhe te i dërguari i Tij, e vetmja fjalë e tyre është të thonë: "Dëgjuam dhe respektuam!" Të tillët janë ata të shpëtuarit.**

**52. Kush respekton Allahun dhe të dërguarin e Tij, i ka frikën Allahut dhe i përmbahet udhëzimit të Tij, të tillët janë ata që do të arrijnë atë që dëshirojnë.***

**53. Ata *(hipokritët)* betohen me një betim të fortë në Allahun se sikur t'i urdhëroshe ti, ata gjithsesi do të dilnin *(për në luftë)*. Thuaj: "Mos u betoni!" Bindja është e ditur, *(ju vetëm me gojë thoni e jo me zemër)*. S'ka dyshim, Allahu hollësisht di çka veproni.**

---

* Sipas Taberisë, interpretues i njohur i përmbajtjes së Kur'anit: drita e përmendur është Kur'ani në zemrat e atyre që i besuan, e për ta kuptuar njerëzit më lehtë, Zoti sjell shembullin e një drite të shkëlqyer, të cilën ata e fitojnë përmes mjeteve më të mira për ndriçim siç ishte kandili, qelqi, vaji etj.

Zemra e besimtarit është e shndritur me ajete të Kur'anit dhe me argumente të tjera sikurse vrima në të cilën është vënë drita e ndezur mes atij qelqi që flakëron prej dritës së kandilit. Argumentet e Zotit janë aq shumë të qarta për ata që mendojnë thellë e i studiojnë, sa që drita e tyre e kthjellët do të mjaftonte, edhe sikur të mos e përforconte Zoti atë dritë me shpalljen e Kur'anit. Mirëpo, me shpalljen e Kur'anit, Zoti ndriçoi aq fort zemrat sa që bestytnive nuk u mbeti vend.



**54.Thuaj: "Respektone Allahun, respektone të dërguarin!" Nëse ata refuzojnë atëherë atij i takon përgjegjësia me çka është i ngarkuar ndërsa juve përgjegjësia me çka jeni të ngarkuar, nëse i bindeni atij, atëherë keni gjetur të vërtetën. I dërguari ka obligim vetëm komunikimin e qartë.**

**55. Atyre nga mesi i juaj të cilët besuan dhe bënë vepra të mira Allahu u premtoi se do t'i bëjë zotërues në atë tokë ashtu si i pat bërë zotërues ata që ishin para tyre dhe fenë të cilën Ai e pëlqeu për ta, do ta forcojë, e në vend të frikës Ai do t'u dhurojë siguri. Ata më adhurojnë Mua e nuk më shoqërojnë asgjë. E kush edhe pas kësaj mohon, të tillët janë ata më të prishurit.**

**56. Falni rregullisht namazin, jepni zeqatin dhe respektoni të dërguarin në mënyrë që të mëshiroheni.**

**57. Kurrsesi mos mendo se janë të pathyeshëm në këtë jetë ata që nuk besuan. Vendi i tyre është zjarri e sa përfundim i keq është ai.**

**58. O ju të cilët besuat, ata të cilët i keni në pronësinë tuaj *(shërbëtorët)* dhe ata që nuk kanë arritur moshën e pjekurisë, duhet të kërkojnë leje prej jush *(për të hyrë te ju)* në tri kohë: para namazit të sabahut, në kohën e drekës kur i hiqni rrobat tuaja *(për të pushuar)* dhe pas namazit të jacisë, që të tria këto kohë janë kur ju nuk jeni të veshur. Pos atyre tri kohëve nuk është mëkat as për ju as për ata, të vizitoni njëri-tjetrin. Kështu Allahu ua sqaron argumentet e veta. Allahu është i dijshëmi i urti.**

---

Drita e besimit manifestohet pandërprerë prej besimtarëve nëpër xhamitë e shtëpitë e tyre, duke mos u shmangur nga zbatimi i detyrimeve dhe as përpjekjeve të përditshme të tyre për gjallërim.

Veprat e jobesimtarëve janë vetëm formale, janë artificiale, janë mashtruese sikundër valët që duken prej rrezeve të forta të diellit në ndonjë rrafshinë si të ishte ujë, e në realitet nuk janë asgjë. Janë aq shumë të humbur në errësirën e injorancës, sa që nuk e shohin as veten; pra janë të verbër.

Në disa nga këto ajete përshkruhet fuqia e pakufishme e Zotit xh. sh., e cila manifestohet përmes dukurive të llojllojta siç është shiu, ndërrimi i natës e ditës, krijimi i qenieve të ndryshme, përgatitja e çdo sendi në gjithësi për ta adhuruar Zotin në gjuhën e vet etj.

Hipokritët gjithnjë japin deklarata që nuk përputhën me ndjenjën e tyre të brendshme, e Zoti pranon vetëm ato deklarime që burojnë prej zemrës së pastër e të sinqertë.



**59. E kur fëmijët tuaj ta arrijnë moshën e pjekuris, le të kërkojnë leje** *(për hyrje)* **ashtu si kërkuan ata para tyre. Allahu ju shpjegon dispozitat e veta, sepse Ai di më së miri dhe është më i urti.**

**60. E gratë e moshuara, të cilat nuk dëshirojnë martesë më, për to nuk është mëkat ta heqin petkun mbulues të tyre, po duke mos qenë zbuluese të bukurive, megjithëqë më së miri është për to të jenë të përmbajtura. Allahu dëgjon, di.**

**61. Nuk është mëkat për të verbërin, as për të çalin, as për të sëmurin, e as për ju vetë, të hani nga shtëpitë tuaja, ose nga shtëpitë e etërve tuaj, shtëpitë e nënave tuaja, në shtëpitë e vëllezërve e të motrave tuaja, në shtëpitë e xhaxhallarëve, të hallave, të dajëve tuaj, në shtëpitë e tezeve tuaja ose të atyre që u janë besuar çelësat e tyre, ose** *(në shtëpitë)* **e miqve tuaj. Mund të hani bashkërisht ose veçmas, nuk është mëkat. Kur të hyni në ndonjë shtëpi përshëndetni** *(ata që janë në to)* **me një përshëndetje të caktuar nga Allahu** *(me selamun alejkum)* **që është e bekuar dhe e këndshme. Kështu Allahu ua sqaron argumentet që t'i kuptoni.**

**62. Besimtarë janë vetëm ata që i besuan Allahut dhe të dërguarit të Tij, dhe kur janë me të** *(të dërguarin)* **për ndonjë çështje të përbashkët** *(të rëndësishme)*, **nuk largohen pa i kërkuar leje atij. S'ka dyshim se ata që kërkojnë leje prej teje, ata i besojnë Allahut dhe të dërguarit të Tij. E kur të kërkojnë leje për ndonjë punë të tyre, lejo kë të duash, e kërkoi falje Allahut për ata, se vërtet, Allahu falë e është mëshirues.**

**63. Thirrjen e të dërguarit mos e konsideroni si thirrjen tuaj ndaj njëri-tjetrit. Allahu i di ata që tërhiqen prej jush tinëzisht, prandaj, le të ruhen ata që kundërshtojnë rrugën e tij** *(të të dërguarit)* **se ata do t'i zë ndonjë telashe, ose do t'i godasë dënimi i idhët.**

**64. Veni re, se vetëm në pushtetin e Allahut është çka ka në qiej dhe në tokë. Ai e di gjendjen tuaj** *(besimin apo hipokrizinë)*, **e ditën kur i kthehen Atij, Ai do t'u kallëzojë atyre për atë që vepruan. Allahu është i dijshëm për çdo send.***

## SURETU EL FURKANË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Ai, që ia shpalli Furkanin** *(Kur'anin, dallues të së vërtetës nga e pavërteta)* **robit të vet** *(Muhammedit)* **që të bëhet pejgamber i botës** *(këshillues)*, **është i madhëruar.**

**2. Ai është që vetëm Atij i takon sundimi i qiejve dhe i tokës, Ai nuk ka as fëmijë e as nuk ka shok në sundimin e Tij. Ai krijoi çdo gjë, duke e përsosur në mënyrë të qartë e të matur.**



* Hipokritët, të cilët nuk donin t'i përuleshin gjykimit të Zotit dhe të Pejgamberit, betoheshin rëndë se nuk do ta thyenin urdhërin e Pejgamberit edhe sikur t'i thërriste ai për të dalë në luftë. Ai betim i tyre ishte i rrejshëm. Megjithatë, Pejgamberi ishte i obliguar t'u komunikojë, e ata do të përgjigjen për zbatimin e obligimeve të tyre.

Pasi që Pejgamberi shkoi në Medinë, shokët e tij u vunë në thumb të shigjetës prej armiqve, andaj ishin të detyruar të bëjnë pushimin edhe natën pa hequr armët e ngjeshura. Mendonin se a do t'ia dilnin që ndonjëherë të ishin të qetë, natën, e Zoti u premtoi se do të arrijnë të jenë të zotët e asaj toke dhe do të jenë të qetë e të sigurt në të. Të zbatojnë obligimet, e të mos mendojnë se kundërshtarët jobesimtarë janë të pamposhtshëm.

Myslimanët udhëzohen edhe për rendin shtëpiak, të cilin duhet respektuar.

Gratë e moshuara nuk janë aq të detyruara të jenë të mbuluara si të rejat.

Kur shkonin myslimanët në luftë, çelësat e shtëpive të tyre ua lënin atyre që nuk shkonin, pse kishin ndonjë të metë trupore, por u thonin që të hanin lirisht në shtëpitë e tyre. Ata turpëroheshin dhe nuk hanin, bile mendonin se nuk ishin të lejuar në pikëpamje fetare. Për këtë arsye zbriti ajeti dhe u sqarua se kur mund të hahet pa pyetur.

Myslimanët porositën të mos e thërrasin Pejgamberin si e thërrasin njëri-tjetrin, por ta thërrasin me ndonjë epitet të lartë.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i kaptinës "Suretun Nur". I lavdëruar qofsh o Zot!*

# SURETU EL FURKANË
## KAPTINA 25

*E zbritur në Mekë, pas sures Jasin, ajete: 77*

*Përveç çështjeve të besimit të drejtë, në këtë kaptinë flitet në veçanti për Kur'anin, që është shpallje prej Zotit.*

*Kaptina, thuajse, fillon me atakimet e idhujtarëve kundër Kur'anit. Idhujtarët, përgënjeshtrojnë faktet e theksuara në Kur'an duke i quajtur ato herë legjenda të të parëve të kahershëm, e herë si trillim të Muhammedit dhe të ndihmëtarëve të tij. Ata shkuan aq larg sa që Kur'anin e quajtën edhe si rrjedhojë të magjisë. Mirëpo, Kur'ani të gjitha këto thënie i demantoi kategorikisht dhe solli argumente se ai është shpallje e Zotit të botëve.*

*Këtu parashtrohet edhe çështja e të dërguarit, Pejgamberit. Sipas idhujtarëve, pejgamberi do të duhej të ishte melek, ose do të duhej të ishte i shoqëruar prej melekut. Ndërkaq, nëse është e mundshme të jetë njeri, ai do të duhej të ishte: njeri i pasur shumë, njeri i njohur, autoritativ dhe me famë etj., e jo njeri i varfër dhe jetim...*

*Në këtë kaptinë kur përmendet një mizor që i kafshon duart e veta, fjala është për njëfarë murtedi (heretik), Ukbe bin Muit, i cili për hir të mikut të vet, Ubej bin Halef kaloi në idhujtari, e mikun e tij Kur'ani e quan dreq.*

*Janë regjistruar edhe ndëshkimet e disa popujve kryeneçë, janë theksuar argumente të fuqisë së Zotit Krijues në krijimin e qiejve e të sendeve në gjithësi.*

*Përfundon me përshkrimin e cilësive të robërve të mirë e të dashur te Zoti,* ***"Ibadu Rrahman"***.

*Quhet:* ***Suretul Furkani*** *- kaptina dalluese. Me shpalljen e këtij libri Muhammedit, njerëzve u jepet dhuratë e madhe, u ofrohet dritë e qartë prej Allahut, me anën e së cilës dallohet e vërteta nga e kota, drita nga errësira, besimi nga kufri, pra me anën e këtij libri bëhet dallimi i vërtetë ndërmjet të mirës dhe të keqes.*



3. Mirëpo, ata *(idhujtarët)* në vend të Tij adhuruan zota të tjerë, të cilët nuk krijuan asgjë, sepse ata edhe vetë janë të krijuar. Ata nuk posedojnë për vetvete as dëm as dobi, ata nuk kanë në dorë as vdekje as jetë, e as ringjallje.

4. Dhe ata që nuk besuan, thanë: "Ky *(Kur'ani)* nuk është tjetër vetëm se një gënjeshtër, që e trilloi ai *(Muhammedi)*, të cilit i ndihmuan edhe njerëz të tjerë. Pra ata *(idhujtarët)* bënë shtrembërim e shpifje".

5. Edhe thanë: "*(për Kur'anin)* Janë legjenda të të parëve, që ai *(Muhammedi)* kërkoi t'i shkruhen ato, e i lexohen atij mëngjes e mbrëmje".

6. Thuaj: "Atë e shpalli Ai, që e di të fshehtën në qiej e në tokë, Ai është që falë shumë, është mëshirues".

7. E ata thanë: "Ç'është me këtë të dërguar, i cili ha ushqim dhe ec nëpër tregje? Përse të mos i jetë dërguar një engjëll së bashku me te, e të jetë qortues?"

8. Ose atij t'i jepet ndonjë thesar, apo të ketë ndonjë kopsht nga i cili do të ushqehej? Horrat madje thonë: "Ju vetëm jeni duke e ndjekur një njeri që e ka zënë magjia!"

9. Shih se çfarë shembujsh të sjellin, andaj ata janë të humbur dhe nuk mund ta gjejnë rrugën e drejtë.

10. Është i madhëruar Ai, i cili po të dëshirojë mund të japë ty edhe më mirë se ç'thonë ata, kopshte në të cilët rrjedhin lumenj, ku ka edhe pallate.

11. Por jo, ata përgënjeshtruan kijametin, e Ne për ata që nuk besojnë ditën e gjykimit kemi përgatitur zjarr të fortë.



**12. Që posa të duket ai prej një vendi të largët, ata ia dëgjojnë atij edhe vëlimin edhe kërhamzën e tij** ***(xhehenemit).***

**13. E kur të hudhen duarlidhur në një vend të ngushtë në të, aty do të kërkojnë shkatërrimin** ***(vetëzhdukjen).***

**14. Tash mos kërkoni vetëm njëherë shkatërrimin, po atë kërkonie shumëherë.***

**15. Thuaj: "A është më mirë ai** ***(zjarri i xhehenemit),*** **apo xhenneti i përjetshëm, i cili u është premtuar si shpërblim dhe vend jetësimi të devotshëmve".**

**16. E aty, atë që e dëshirojnë do ta kenë përgjithmonë. Ky premtim i Zotit tënd ka qenë dashtë kërkuar.**

**17. Ditën kur Zoti do t'i tubojë ata, e edhe ata që adhuruan pos Allahut dhe u thotë** ***(zotave të adhuruar)*****: "A i thirrët ju robtë e mi që t'u adhurojnë, apo ata vetë e humbën rrugën?"**

**18. Ata** ***(idhujt)*** **thonë: "Je i panevojshëm për rival, o i madhëruar! Neve nuk na takoi që përveç Teje të kemi ndonjë mbrojtës tjetër, por Ti u ke dhënë të mira atyre dhe të të parëve të tyre, që ishin njerëz të prishur sa që harruan të përkujtojnë!"**

**19. Ja** ***(Allahu u thotë idhujtarëve)*****, këta ju përgënjeshtruan për atë që thoni** ***(se ishin zota)*****, pra ju as nuk keni mundësi të shpëtoni as t'i ndihmoni** ***(vetes)*****. E cilido që bën padrejtësi prej jush, Ne i japim atij të përjetojë një dënim të madh.**

**20. Ne para teje dërguam pejgamberë të tjerë, por edhe ata ishin të dërguar që kanë ngrënë ushqim, që kanë ecur e shetitur nëpër tregje. Ne bëmë njërin prej jush sprovë për tjetrin se a do të jeni të durueshëm. E Zoti yt është Ai që sheh çdo gjë.****

* **"Tebareke"** rjedh nga fjala: bereket, begati e madhe, gjithëdobi, bollëk, famë, madhëri, lartësi. Të gjitha këto janë cilësi të Zotit të madhëruar, i cili e shpalli Kur'anin për të ndarë njëherë e përgjithmonë të mirën prej të keqes. Zoti i cili nuk ka nevojë as për fëmijë, as për ndihmës, i cili me mjeshtëri të përsosur krijoi çdo send dhe në mënyrë precize e me maturi të saktë caktoi zhvillimin e tij, pra Ai është dirigjues i çdo sendi në qiej e në tokë. Ai ia zbriti Kur'anin Muhammedit që t'i tregojë gjithë njerëzimit për përgjegjësinë që do ta kenë para madhërisë së Tij.

Megjithkëtë, disa njerëz naivë adhuruan sende të tjera që nuk ishin asgjë, madje ata nuk deshën ta pranojnë as Kur'anin që ishte shpallje e Zotit, po e konsideruan trillim të vetë Muhammedit dhe të disa njerëzve të tjerë, të cilët i ndihmuan, ia shkruan dhe ia lexuan vazhdimisht Muhammedit. Sipas tyre pejgamberi nuk do të duhej të ushqehej dhe të ecë si njerëzit e tjerë, por ai do të duhej të ketë me vete edhe një melaqe, t'i ketë zbritur ndonjë kapital nga qielli, të ketë ndonjë kopsht, e edhe më keq, i thanë se është njeri që e ka zënë magjia. Këtë e thonin jobesimtarët, kufarët. E sikur ndonjëherë ta kishte zënë magjia Pejgamberin, atëherë do të vërtetohej kjo thënie e tyre e kjo do të shkonte në favor të kufarve mohues.

Të gjitha këto shpifje që ia bënin Pejgamberit, buronin jo nga ndonjë dyshim që kishin ndaj tij, por u vinte rëndë të pranojnë se në ditën e gjykimit do të duhej dalë para Zotit dhe do të duhej përgjegjur para Tij për veprat e bëra. E ata do të ringjallen, do të futen në xhehenem dhe do të kërkojnë të vdesin e të zhduken njëherë e përgjithmonë, pra ata nuk do të zhduken, por vazhdimisht do ta përjetojnë atë dënim të merituar.

** Pas përshkrimit të vuajtjeve në xhehenem dhe të përjetimit të kënaqësive në xhennet, parashtrohet çështja e atyre që adhuroheshin në jetën e dynjasë si zota: idhujt e idhujtarëve,engjëjt, ndonjë pejgamber a njeri tjetër që adhurohej si hyjni.



**21. E ata që nuk e shpresojnë takimin Tonë, thanë: "Përse të mos na dërgohen neve engjëj, ose përse të mos e shohim Zotin tonë?" Ata tejçmuan lartë veten dhe u sollën me arrogancë.**

**22. Për kriminelët atë ditë kur i shohin engjëjt nuk ka gëzim, sepse ata *(engjëjt)* u thonë: "Është e ndaluar çdo e mirë *(apo xhenneti është haram për ju)*!"**

**23. E Ne i kthehemi ndonjë vepre që e bënë ata dhe e bëjmë atë hi e pluhur.**

**24. Atë ditë banuesit e xhennetit do të kenë vend shumë të mirë dhe pushimore shumë të këndshme.**

**25. Dhe *(përkujto)* ditën kur do të çahet qielli me anën e një reje e lëshohen engjëjt në një mënyrë madhështore.**

**26. Atë ditë sundimi i vërtetë është i të Gjithëmëshirëshmit, e ajo ditë për jobesimtarët do të jetë ditë e vështirë.**

**27. Atë ditë zullumqari do t'i kafshojë duart e veta dhe do të thotë: "I mjeri unë, ta kisha marrë rrugën e Pejgamberit!"**

**28. O shkatërrimi im, ah të mos e kisha bërë filanin mik!**

**29. Në të vërtetë, pasi e gjeta rrugën e drejtë, ai më largoi mua prej asaj, e djalli është ai që njeriun e humb dhe e lë vetmuar.**

**30. E i dërguari tha: "O Zot imi, vërtet, populli im e konsideroi këtë Kur'an si *(diç)* të hedhur!"**

**31. Shi kështu , Ne secilit pejgamber ia bëmë ndonjë armik prej jobesimtarëve, por mjafton që Zoti të jetë udhërrëfyes ndihmës yti.**

**32. E ata që nuk besuan thanë: "Përse të mos i ketë zbritur atij *(Muhammedit)* Kur'ani përnjëherë?" Ashtu *(e zbritëm pjesë-pjesë)* që me të të forcojmë zemrën tënde dhe Ne e sollëm atë ajet pas ajetit *(dalëngadalë)*.**

---

Të gjithë atyre Zoti do t'u thotë: Përse m'i keni mashtruar robërit e Mij, a keni fajin ju apo ata vetë e humbën rrugën e drejtë? Pas kësaj pyetjeje që u bën Zoti, ata përgjigjen: Ne nuk i kemi mashtruar, ne e dimë se Ti nuk ke nevojë as për zota të tjerë as për fëmijë, por atyre u ke dhënë shumë të mira, e në vend që ata të falënderojnë për atë kënaqësi, ata e humbën veten, të harruan Ty dhe u dhanë pas të këqijave, ndoqën rrugën e gabuar, ndaj ata vetë e kanë fajin. Atëherë Zoti u thotë: A shihni se ata zota që i adhuronit ju, u distancuan prej jush, ju qitën në rrenë, vuanie pra dënimin.

Të gjithë pejgamberët ishin njerëz që hanin dhe ecnin etj. Njerëzit janë sprovë për njëri-tjetrin, i pasuri me të varfërin, i famshmi me të pafamshmin, i shëndoshi me të sëmurin, e kështu me radhë. Se a do të jetë falënderues për të mirat dhe a do të jetë i durueshëm, a do të bëjë sabër në mungesë të të mirave, të gjitha këto Zoti i sheh, i di dhe i shpërblen.

وَلَا يَأْتُونَكَ بِمَثَلٍ إِلَّا جِئْنَٰكَ بِٱلْحَقِّ وَأَحْسَنَ تَفْسِيرًا ﴿٣٣﴾
ٱلَّذِينَ يُحْشَرُونَ عَلَىٰ وُجُوهِهِمْ إِلَىٰ جَهَنَّمَ أُوْلَٰٓئِكَ شَرٌّ
مَّكَانًا وَأَضَلُّ سَبِيلًا ﴿٣٤﴾ وَلَقَدْ ءَاتَيْنَا مُوسَى ٱلْكِتَٰبَ
وَجَعَلْنَا مَعَهُۥٓ أَخَاهُ هَٰرُونَ وَزِيرًا ﴿٣٥﴾ فَقُلْنَا ٱذْهَبَآ إِلَى
ٱلْقَوْمِ ٱلَّذِينَ كَذَّبُوا۟ بِـَٔايَٰتِنَا فَدَمَّرْنَٰهُمْ تَدْمِيرًا ﴿٣٦﴾ وَقَوْمَ
نُوحٍ لَّمَّا كَذَّبُوا۟ ٱلرُّسُلَ أَغْرَقْنَٰهُمْ وَجَعَلْنَٰهُمْ لِلنَّاسِ
ءَايَةً وَأَعْتَدْنَا لِلظَّٰلِمِينَ عَذَابًا أَلِيمًا ﴿٣٧﴾ وَعَادًا وَثَمُودَا۟
وَأَصْحَٰبَ ٱلرَّسِّ وَقُرُونًۢا بَيْنَ ذَٰلِكَ كَثِيرًا ﴿٣٨﴾ وَكُلًّا ضَرَبْنَا
لَهُ ٱلْأَمْثَٰلَ وَكُلًّا تَبَّرْنَا تَتْبِيرًا ﴿٣٩﴾ وَلَقَدْ أَتَوْا۟ عَلَى ٱلْقَرْيَةِ
ٱلَّتِىٓ أُمْطِرَتْ مَطَرَ ٱلسَّوْءِ أَفَلَمْ يَكُونُوا۟ يَرَوْنَهَا بَلْ
كَانُوا۟ لَا يَرْجُونَ نُشُورًا ﴿٤٠﴾ وَإِذَا رَأَوْكَ إِن يَتَّخِذُونَكَ
إِلَّا هُزُوًا أَهَٰذَا ٱلَّذِى بَعَثَ ٱللَّهُ رَسُولًا ﴿٤١﴾ إِن كَادَ
لَيُضِلُّنَا عَنْ ءَالِهَتِنَا لَوْلَآ أَن صَبَرْنَا عَلَيْهَا وَسَوْفَ
يَعْلَمُونَ حِينَ يَرَوْنَ ٱلْعَذَابَ مَنْ أَضَلُّ سَبِيلًا ﴿٤٢﴾ أَرَءَيْتَ
مَنِ ٱتَّخَذَ إِلَٰهَهُۥ هَوَىٰهُ أَفَأَنتَ تَكُونُ عَلَيْهِ وَكِيلًا ﴿٤٣﴾



**33. Dhe ata nuk të sjellin ndonjë shembull ty, e që Ne të mos ta tregojmë të vërtetën, duke të ofruar shpjegim të qartë e të plotë.**

**34. Ata do të tubohen, do të jenë të përmbysur me fytyrat e tyre në xhehenem, të tillëve u përket vendi më i keq, ndaj ata janë më të humburit në rrugën e tyre.***

**35. Ne edhe Musait i patëm dhënë librin, e bashkuam me vëllain e vet, Harunin, që ta ketë si ndihmës.**

**36. U thamë: "Shkoni ju të dy tek ai popull që i përgënjeshtroi argumentet Tona!" E Ne pastaj i shkatërruam ata shumë keq.**

**37. Ne e përmbytëm edhe popullin e Nuhut meqë ata të dërguarit i quajtën rrenacakë, e për njerëzit, të cilët mendojnë, le të marrin mësim nga ata. E për mizorët Ne kemi përgatitur dënim të rëndë.**

**38. Edhe Adin, Themudin, banorët e Res-it dhe shumë gjenerata ndërmjet tyre *(i shkatërruam).***

**39. E secilit prej tyre u patëm sjellë argumente, por të gjithë i rrënuam.**

**40. Ata *(kurejshitët)* kaluan buzë fshatit, i cili ishte gurëzuar me atë shiun *(gurëzim prej së larti)* e shëmtuar, po a nuk janë ata, të cilët e panë atë? Jo, nuk e vështruan, sepse ata ishin të tillë, të cilët nuk shpresonin në ringjallje.**

**41. E kur të shohin ty, nuk të çmojnë ndryshe, por vetëm në tallje e thonë: "A ky është ai që Allahu e dërgoi pejgamber?"**

**42. "Sikur ne të mos ishim të qëndrueshëm ndaj tyre, ai gati na pat zbrapsur prej zotave tanë!" e më vonë, kur ta shohin qartazi dënimin, do ta kuptojnë se kush ishte më larg nga e vërteta.**

**43. A e ke parë ti atë, që për zot e çmon epshin e vet, a mos do t'i bëhesh ti atij mbrojtës?**

---

* Idhujtarët me mendjemadhësinë e tyre tejkaluan çdo kufi. Ata kërkuan që t'u vijnë engjëjt. Ata do t'u vijnë për t'ua marrë shpirtin, por në atë moment nuk do të ketë gëzim për ta, përkundrazi, hidhërim e mjerim, pse në atë çast ata u thonë: Çdo e mirë, e edhe xhenneti është i ndaluar për ju. Veprat tuaja janë si pluhuri, të cilin e shpërndanë era, sepse ju nuk i keni bërë për hir se Zoti ka porositur, e derisa ju nuk e besuat Zotin, nuk keni bazë të shëndoshë.

E ditën kur do të kërcasë kijameti, do të zbresin melekë të panumërtë dhe do të rrethojnë të gjithë të tubuarit, atë ditë tërë sundimi i përket Zotit, e do të jetë vështirë për kundërshtarët, prandaj me dhembje do t'i kafshojnë duart e veta, pse nuk shkuan pas mësimeve të Pejgamberit, pse e zgjodhën për shok e mik dreqin, i cili e ka zakon pasi që ta mashtrojë njeriun ta lë të humbur në rrugë.

Kundërshtarët, përveç që nuk e pranuan Kur'anin si shpallje të Zotit, ata bënin vërejtje edhe përse nuk i zbriti përnjëherë, por pjesë-pjesë. Zoti e di më së miri pse e shpalli ashtu, pra edhe e ruajti të dërguarin e vet që të mos e rëndojë, ta mësojë më lehtë dhe sipas nevojës t'i zgjidhë çështjet që i paraqiteshin.



**44. A mendon ti se shumica e tyre dëgjojnë ose kuptojnë? Ata nuk trajtohen ndryshe, por vetëm si kafshët, bile janë edhe më të humbur nga e vërteta.**

**45. A nuk e sheh se si Zoti yt e zgjati *(andej e këndej)* hijen, e sikur të kishte dashur do ta linte në një vend, pastaj diellin e bëmë rrëfyes të saj.**

**46. Pastaj Ne atë e tërheqim pak nga pak.**

**47. E Ai është që natën ua bëri petk, gjumin pushim e ditën e bëri për gjallërim.**

**48. Edhe Ai është, që i lëshon erërat myzhde në prag të mëshirës së Tij *(shiut)* dhe Ne lëshuam prej qiellit ujë të pastër.**

**49. Që me të t'i japim jetë një toke të vdekur dhe që t'u japim të pijnë atyre që i krijuam, kafshë e shumë njerëz.***

**50. Ne shumë herë ua përkujtuam atyre këto fakte që të mendojnë, por shumica e njerëzve nuk deshtën tjetër pos refuzimin.**

**51. Sikur të kishim dashur Ne, do të dërgonim pejgamber në çdo vendbanim.**

**52. Po ti mos i dëgjo jobesimtarët e luftoi ata me të *(me Kur'an)* me një luftë të madhe.**

**53. Ai la të lirë të bashkohen dy dete, ky *(njëri)* i pijshëm e i shijshëm, e ky *(tjetri)* i njelmët e i idhët, e mes tyre bëri si të jetë ndonjë pendë, pritë që të mos përzihen.**

**54. Dhe Ai nga uji *(fara)* krijoi njeriun, e bëri atë të ketë fis dhe të ketë miqësi. Zoti yt ka mundësi të jashtëzakonshme.**

**55. E ata në vend të Allahut adhurojnë atë që nuk u sjell as dobi, as dëm atyre, po jobesimtari ndihmon atë që është kundër Zotit të vet.**

---

* **"As-habur ressi"** - banorët e Resit ishin një popull që i adhuronin idhujt. Zoti e dërgoi tek ata Shuajbin, por ata nuk i besuan dhe duke qenë ata rreth atij pusi të parrethuar me mur, u shemb toka edhe e përmbysi tërë atë vend. Ka mendime se ai vend ishte në Entakije ku e mbytën Habib En Nexharin, apo se ishte diku në Azerbejxhan etj.

Arabëve iu ishte mëshiruar besimi ndaj idhujve, andaj ishte vështirë të binden se ai ishte besim i kotë, sepse kishte edhe të atillë që kur shihte ndonjë gur të mirë, e përvetësonte si zot për vete. Ata nuk dëgjonin me vëmendje Kur'anin, e as nuk e studionin domethënien e tij, ata ishin si kafshët, prandaj Pejgamberit i thuhet se ti nuk je përgjegjës për rrugën e tyre të gabuar.

Të mirat e dhuruara prej Zotit siç janë: hija, dielli, nata, gjumi, dita, shiu etj. përpos që dokumentojnë për Krijuesin e madhëruar, meritojnë të jenë shkas për mirënjohje e falënderim ndaj Fuqiplotit, por vazhdimësia dhe përsëritja e të mirave, bën që dikush të mos i vlerësojë sa duhet.



**56. E Ne nuk të dërguam ty për tjetër qëllim, por vetëm si përgëzues e si qortues.**

**57. Thuaj: "Unë për këtë nuk kërkoj shpërblim prej jush, por vetëm kush të dojë të marrë rrugën që e afron të Zoti i vet".**

**58. Ti mbështetju Atij të përjetshmit që nuk vdes kurrë, madhëroje me lavdërimin që i takon Atij, Ai mjafton për njohje në hollësi të mëkateve të robve të vet.**

**59. Ai krijoi qiejt e tokën dhe gjithçka që gjendet në mes tyre brenda gjashtë ditësh, e pastaj mbizotëroi Arshin. Ai është Mëshiruesi. Për këtë pyete ndonjë shumë të dijshëm.**

**60. E kur u është thënë atyre: Bëni sexhde ndaj të Madhërishmit, ata thanë: "E kush është Rrahmani - Mëshiruesi? A t'i bëjmë sexhde pse ti na urdhëron?" E kjo shtoi edhe më tepër largimin e tyre *(nga feja)*.***

**61. I madhërishëm është Ai që krijoi yje në qiell dhe vendosi në të dritë *(diell)* e hënë që ndriçon.**

**62. Ai është që bëri natën e ditën zëvendësuese të njëra-tjetrës dhe për atë që dëshiron të mendojë apo të falënderojë, argument.**

**63. E robërit e Zotit janë ata që ecin nëpër tokë të qetë, e kur atyre me fjalë u drejtohen injorantët, ata thonë: "Paqë!"**

**64. Dhe që për hir të Zotit të tyre natën e kalojnë duke i bërë sexhde dhe duke qëndruar në këmbë *(falen)*.**

**65. Edhe ata që thonë: "Zoti ynë, largoje prej nesh vuajtjen e xhehenemit, e s'ka dyshim se vuajtja në të është gjëja më e rëndë".**

**66. Ai, vërtet është vendqëndrim dhe vendbanim i keq.**

**67. Edhe ata që kur shpenzojnë nuk e teprojnë e as nuk janë dorështrënguar, por mbajnë mesataren e janë të matur.**

---

* Nga mëshira e vet, Zoti u solli njerëzve shumë shembuj në këtë Kur'an, ashtu që ta gjejnë rrugën e vërtetë, e megjithatë, shumica nuk deshën ta pranojnë.

Zoti i thotë Muhammedit se Ne kemi mundësi të dërgojmë pejgamber në çdo vendbanim e ta lehtësojmë ty punën, por Ne ty të veçuam, të dërguar tek të gjithë njerëzit e botës, ta ngritëm famën dhe të lartësuam, prandaj ti mos u vërë veshin thënieve të jobesimtarëve, por me këtë Kur'an luftoi ata pandërprerë. Nuk është fjala për luftë fizike, por për luftë ideologjike, besim e bindje.

Fuqia e pakufishme e Zotit të madhëruar dhe mëshira e Tij ndaj krijesave të veta, duket edhe në mospërzierjen e ujërave të pijshëm e të njelmët, të papijshëm. Edhe pse detet janë afër njëri-tjetrit, edhe pse burimet nëntokësore kalojnë nëpër shtresa të ndryshme të tokës, mjeshtëria e Zotit ka bërë që uji i pijshëm të jetë më lart në shtresat tokësore, e ai jo i pijshëm të jetë më ulët, në mënyrë që të mos përzihen e të mos dëmtojnë gjallesat.

Zoti përcaktoi që njeriu ta ketë zanafillën prej një pike uji, të krijohet mashkull ose femër prej asaj pike, e megjithatë, të jenë të lidhur me dashuri në mes vete si përmes origjinës së gjakut, po ashtu edhe përmes martesës e miqësisë.

Idhujtarët, përveç që adhuronin lëndë të ngurta e të kota, bënin vërejtje edhe për emrin e Zotit Rrahman: Thuase nuk e dinin se kush ishte Ai, e emri Rrahman është emër i përveçëm i Zotit, që krijoi çdo gjë.



**68. Edhe ata që pos Allahut, nuk lusin ndonjë zot tjetër dhe nuk mbysin njeriun që e ka ndaluar Allahu, por vetëm kur e meriton në bazë të drejtësisë, dhe që nuk bëjnë kurvëri, ndërsa kush i punon këto, ai e gjen ndëshkimin.**

**69. Atij i dyfishohet dënimi ditën e kijametit dhe aty mbetet i përbuzur përgjithmonë.**

**70. Përveç atij që është penduar dhe ka bërë vepër të mirë, të tillëve Allahu të këqiat ua shndërron në të mira. Allahu është mëshirues, ndaj Ai falë shumë.**

**71. Ai që është penduar dhe ka bërë mirë, në të vërtetë, ai është kthyer tek Allahu dhe është i pranishëm.**

**72.** *(Robërit e Zotit janë)* **Edhe ata që nuk dëshmojnë rrejshëm dhe kur** *(rastësisht)* **kalojnë pranë së keqes, kalojnë duke e ruajtur karakterin e vet.**

**73. Edhe ata që kur këshillohen me ajetet e Kur'anit të Zotit të tyre, nuk u kthejnë shpinën si të shurdhët e të verbër.**

**74. Edhe ata që thonë: "Zoti ynë, na bën që të jemi të gëzuar me** *(punën)* **e grave tona dhe pasardhësve tanë, e neve na bën shembull për të devotshmit".**

**75. Për shkak se duruan, të tillët shpërblehen me një shkallë të lartë** *(xhennet)* **dhe aty priten me përshëndetje të selamit.**

**76. Aty janë përgjithmonë, e sa vendqëndrim dhe vendbanim i mirë është ai.**

**77. Thuaj: "Zoti im as nuk do të kujdesej për ju, sikur të mos ishte lutja juaj** *(kur gjendeni në vështirësi, ose, sikur të mos ishit të thirrur të besoni)*, **e ju përgënjeshturat, andaj dënimi do t'ju jetë i pandërprerë".***

* Në këto ajete përshkruhen disa nga virtytet e robërve të Zotit. Të gjithë njerëzit janë robër të Zotit, meqë janë krijesa të Tij, por këtu është fjala për robërit që i do Zoti, që meritojnë të quhen robër të Zotit, të cilët janë të pajisur me cilësi të mira. Sipas Kurtubis, **"Ibadur Rrahman"**, këta janë cilësuar me njëmbëdhjetë virtyte: janë të matur në ecje, janë të butë, falen natën, i kanë frikën zjarrit të xhehenemit, nuk janë shkapërderdhës në shpenzime e as dorështrënguar, nuk adhurojnë tjetër pos Allahut, ruhen prej zinasë dhe mbytjes, pendohen prej punëve të këqia, i ikin rrenës, pranojnë këshillën dhe vazhdimisht i luten Allahut. Në fund shpjegohet se shpërblimi i tyre është vendi më i lartë i xhennetit.

Lutja e vazhdueshme ndaj Allahut është: lutja që bashkëshortja, fëmijët dhe fëmijët e fëmijëve të jenë në rrugë të drejtë, në rurgën që e caktoi Allahu, të jenë në besim të drejtë dhe të jenë vepërmirë, sepse vetëm atëherë ekziston shpresa se së bashku do të kënaqen në xhennet, pra nuk ka kënaqësi më të madhe për njeriun se kur familja e tij është në rrugë të drejtë; lutja për të qenë shembull i të mirave tërheq pas vete shpërblim edhe prej veprave të tjerëve, të cilët veprojnë mirë sipas shembullit të tij. Në suren el Hadid, flitet për bashkimin e fëmijëve me prindërit për hir të besimit...

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i kaptinës "El Furkan", I qoftë lavdërimi prej meje Allahut të Gjithëmëshirshëm!*

# SURETU ESH SHUARAË
## KAPTINA 26

*E zbritur në Mekë, pas sures Vakia, ajete: 227*

*Edhe kjo kaptinë sjell argumente rreth përforcimit të besimtarëve në bazat e besimit islam, megjithqë kujdes më të madh i kushton çështjes së Kur'anit si shpallje e Zotit xh. sh. e sjellë përmes Xhibrilit, melekut më fisnik, e komunikuar në gjuhën e kulluar arabe. Këtë ngase idhujtarët arabë kërkonin ndonjë mrekulli tjetër prej Muhammedit, pse derisa askush prej gjuhëtarëve më të njohur nuk mundi t'i bëjë konkurrencë, ata nga inati e xhelozia nuk deshën ta besojnë dhe u përpoqën ta quajnë vepër të djallit, por në fund të kaptinës Kur'ani vë në pah se cili është qëllimi i djallit, kujt mund t'i afrohet ai, dhe kush shërbehet me ato gënjeshtra të tij, siç janë falltorët etj.*

*Në këtë kaptinë përshkruhen tregime rreth jetës dhe veprimtarisë së shtatë pejgamberëve. Së pari bëhet fjalë rreth pejgamberit Musa dhe kundërshtarit të tij, faraonit, dialogut që zhvillohet ndërmjet tyre, mrekullive të Musait dhe përfundimit të zullumqarëve.*

*Edhe tregimi për Ibrahimin përshkruhet bukur gjerësisht, kurse për Nuhun, Hudin, Salihin, Lutin dhe Shuajbin bëhet një vështrim më i shkurtër.*

*Para fundit i jepen disa këshilla Muhammedit, e në fund përshkruhen sjelljet e poetëve injorantë dhe të poetëve besimtarë.*

*Quhet: "**Suretu Esh Shuaraë**" - kaptina e poetëve, ngase Allahu shpjegon për veset e poetëve të asaj kohe, por që Muhammedi nuk i takonte atij grupi, nuk ishte poet, por i dërguar i të madhit Zot.*

نصف الحزب ٣٧

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

طسٓمٓ ١ تِلْكَ ءَايَٰتُ ٱلْكِتَٰبِ ٱلْمُبِينِ ٢ لَعَلَّكَ بَٰخِعٌ نَّفْسَكَ
أَلَّا يَكُونُوا۟ مُؤْمِنِينَ ٣ إِن نَّشَأْ نُنَزِّلْ عَلَيْهِم مِّنَ ٱلسَّمَآءِ ءَايَةً فَظَلَّتْ
أَعْنَٰقُهُمْ لَهَا خَٰضِعِينَ ٤ وَمَا يَأْتِيهِم مِّن ذِكْرٍ مِّنَ ٱلرَّحْمَٰنِ مُحْدَثٍ
إِلَّا كَانُوا۟ عَنْهُ مُعْرِضِينَ ٥ فَقَدْ كَذَّبُوا۟ فَسَيَأْتِيهِمْ أَنۢبَٰٓؤُا۟ مَا كَانُوا۟
بِهِۦ يَسْتَهْزِءُونَ ٦ أَوَلَمْ يَرَوْا۟ إِلَى ٱلْأَرْضِ كَمْ أَنۢبَتْنَا فِيهَا مِن كُلِّ زَوْجٍ
كَرِيمٍ ٧ إِنَّ فِى ذَٰلِكَ لَءَايَةً ۖ وَمَا كَانَ أَكْثَرُهُم مُّؤْمِنِينَ ٨ وَإِنَّ
رَبَّكَ لَهُوَ ٱلْعَزِيزُ ٱلرَّحِيمُ ٩ وَإِذْ نَادَىٰ رَبُّكَ مُوسَىٰٓ أَنِ ٱئْتِ ٱلْقَوْمَ
ٱلظَّٰلِمِينَ ١٠ قَوْمَ فِرْعَوْنَ ۚ أَلَا يَتَّقُونَ ١١ قَالَ رَبِّ إِنِّىٓ أَخَافُ
أَن يُكَذِّبُونِ ١٢ وَيَضِيقُ صَدْرِى وَلَا يَنطَلِقُ لِسَانِى فَأَرْسِلْ
إِلَىٰ هَٰرُونَ ١٣ وَلَهُمْ عَلَىَّ ذَنۢبٌ فَأَخَافُ أَن يَقْتُلُونِ ١٤ قَالَ
كَلَّا ۖ فَٱذْهَبَا بِـَٔايَٰتِنَآ ۖ إِنَّا مَعَكُم مُّسْتَمِعُونَ ١٥ فَأْتِيَا فِرْعَوْنَ
فَقُولَآ إِنَّا رَسُولُ رَبِّ ٱلْعَٰلَمِينَ ١٦ أَنْ أَرْسِلْ مَعَنَا بَنِىٓ إِسْرَٰٓءِيلَ
١٧ قَالَ أَلَمْ نُرَبِّكَ فِينَا وَلِيدًا وَلَبِثْتَ فِينَا مِنْ عُمُرِكَ سِنِينَ ١٨
وَفَعَلْتَ فَعْلَتَكَ ٱلَّتِى فَعَلْتَ وَأَنتَ مِنَ ٱلْكَٰفِرِينَ ١٩



## SURETU ESH SHUARAË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Ta, Sinë, Mimë.**

**2. Këto janë ajete të librit** *(të Kur'anit)* **të qartë!**

**3. A mos do të mbysësh ti veten** *(Muhammed)* **pse ata nuk bëhen besimtarë?!**

**4. Sikur të duam Ne, do të zbritnim një argument** *(mrekulli)* **nga qielli mbi ata, e që qafat e tyre do t'i rrinin përulur atij.**

**5. Atyre nuk u vjen asnjë këshillë e re nga Mëshiruesi, e që ata mos t'ia kthejnë shpinën.**

**6. Vërtet, ata përgënjeshtruan, por atyre do t'u vijë kobi i asaj me të cilën talleshin.**

**7. A nuk e shikuan ata tokën se sa shumë lloje bimësh të dobishme bëmë të mbijnë në të?**

**8. Vërtet, në këto ka fakte** *(të forta)*, **por megjithatë, shumica e tyre nuk qenë besimtarë.**

**9. E s'ka dyshim se Zoti yt është ai i Gjithfuqishmi** *(t'i ndëshkojë)*, **po edhe i mëshirshmi.**

**10.** *(Përkujto)* **Kur Zoti yt e thirri Musain: "Të shkosh tek ai populli zullumqarë!"**

**11. Populli i faraonit, a nuk janë duke u frikësuar** *(dënimit)***?**

**12. Ai** *(Musai)* **tha: "Zoti im, kam frikë se do të më trajtojnë si gënjeshtar.**

**13. Do të më shtrëngohet kraharori** *(shpirti)* **im dhe nuk do të më leshohet gjuha ime** *(të flasë rrjedhshëm)*, **andaj dërgoje** *(bëre pejgamber)* **Harunin.**

**14. Madje unë kam një faj ndaj tyre, e kam frikë se do të më mbysin** *(për hakmarrje)***!"**

**15. Ai** *(Allahu)* **tha: Kurrsesi** *(nuk do të mbysin)*, **po shkoni ju të dy me argumentet Tona. Ne jemi me ju vështrues tuaj** *(ju dëgjojmë e ju ndihmojmë)*.

**16. Shkoni dhe faraonit thoni: "Ne jemi të dërguar nga Zoti i të gjitha botëve.**

**17. T'i lejosh beni israilët të vijnë me ne!"**

**18. Ai** *(faraoni)* **tha: "A nuk të rritëm ty si fëmijë në mesin tonë, ku i kalove disa vjet të jetës sate.**

**19. Dhe ti e bëre atë punën tënde që e bëre, pra ti je mohues** *(i të mirave që t'i bëmë)***."**



**20.** ***(Musai)*** **Tha: "E bëra atë, atëherë kur isha i pavetëdijshëm.**

**21. Andaj, edhe ika prej jush kur u frikësova nga ju, e Zoti im më dhuroi urtësi dhe më bëri nga të dërguarit.**

**22. Më përmend atë të mirë që më bëre mua, e ti robërove beni israilët!"***

**23.** ***(Faraoni)*** **Tha: "E cili është ai zot i botëve** ***(që ju dërgoi)?"***

**24. Ai i tha: "Zoti i qiejve dhe i tokës dhe ç'ka ndërmjet tyre, nëse bindeni!"**

**25. Ai** ***(Faraoni)*** **atyre që ishin përreth, u tha: "A nuk e dëgjoni?!"**

**26. Ai** ***(Musai)*** **tha: "Zoti juaj dhe i prindërve tuaj të parë!"**

**27.** ***(Faraoni)*** **Tha: "Vërtet, i dërguari juaj që u është dërguar juve, me siguri është i çmendur!"**

**28.** ***(Musai)*** **Tha: "Zot i lindjes e i perëndimit dhe ç'ka ndërmjet tyre, po që se kuptoni!"**

**29.** ***(Faraoni)*** **Tha: "Nëse ti beson zot tjetër pos meje, do të gjendesh në mesin e të burgosurve!"**

**30.** ***(Musai)*** **Tha: "A edhe nëse të sjell ndonjë argument të qartë!"**

**31. Ai tha: Sille pra, nëse e thua të vërtetën?"**

**32. Atëherë,** ***(Musai)*** **e hodhi shkopin e vet, i cili u shndërrua në gjarpër të vërtetë.**

**33. Nxori dorën prej xhepit, kur qe, ajo në sy të shikuesve flakëronte nga bardhësia.**

**34.** ***(Faraoni)*** **Parisë që e rrethonin, u tha: "Vërtet, ky qenka magjistar shumë i aftë!"**

**35. Që me magjinë e vet dëshiron t'ju dëbojë nga toka juaj, e ç'më propozoni mua?**

**36.** ***(Paria)*** **Shtyje atë dhe vëllain e tij** ***(çështjen e tyre)*** **për më vonë, e ti dërgo nëpër qytete tubues.**

**37. Që t'i sjellin të gjithë magjistarët e dijshëm këtu.**

**38. Dhe, magjistarët u tubuan në kohën e ditës së caktuar.**

**39. Edhe popullit iu tha: "Ejani e tubohuni,**

---

* Shkronjat e përmendura në fillim të disa kaptinave, janë shenjë e mrekullisë së Kur'anit që është i përbërë prej shkronjave të tilla. Ka mendime se janë fshehtësi e pazbuluar, se janë emra të Allahut, se janë betime të Allahut etj.

Thëniet e Kur'anit janë që nxjerrin në shesh të vërtetën dhe e mposhtin të kotën, pra janë të qarta.

Muhammedit a.s. i thuhet të mos jetë aq shumë i preokupuar në shpirt, pse një pjesë e popullit të tij nuk don të besojë, sepse, Zoti i do ato zemra që me vullnetin e tyre të lirë i besojnë Atij, e nuk i do ato koka që me dhunë i përulen Atij, megjithqë një detyrim të tillë do të mund ta bëjë kur do të dëshirojë.

Fuqia e Zotit është e manifestuar në çdo lloj krijese, siç janë edhe llojet e ndryshme të bimëve, por jobesimtarët nuk duan ta vështrojnë atë fuqi, andaj edhe nuk i pranojnë këshillat që u vinë kohë pas kohe. Këtë rrugë të gabuar të tyre do ta përjetojnë keq dhe le të mos mendojnë se Zoti nuk ka fuqi t'i dënojë menjëherë. Ai ka fuqi të pakufishme, por është mëshirues i madh për ata që pendohen.

Faraoni i kohës së Musait e quante veten zot, bënte zullum të madh, andaj Musai dërgohet për t'ia tërhequr vërejtjen për rrezikun që e pret.

Musai u frikësua se do ta quajnë gënjeshtar, e prej hidhërimit nuk do të mund ta përmbajë veten, nuk do të mund të zhvillojë dialog të mirë me ta, madje populli i faraonit, kibtët - egjiptasit e vjetër mendonin për Musain se ai u kishte faj, pse e kishte mbytur një njeri prej tyre, andaj e luti Zotin që ta shpallë edhe Harunin si pejgamber e të shkojë së bashku me të. Zoti i premtoi Musait se nuk do ta mbysin, se Ai është me ta, do t'i mbrojë. Kur i tregoi Musai faraonit se Zoti e kishte dërguar pejgamber, atij i erdhi shumë rëndë, përse Musai nuk e pranoi atë si zot, e ia shtroi disa pyetje Musait.



**40. Ashtu që t'i përkrahim magjistarët, nëse ata triumfojnë".**

**41. E kur erdhën magjistarët i thanë faraonit: "A do të ketë shpërblim për ne, nëse dalim ngadhënjimtarë?"**

**42. Ai tha: "Po, bile ju do të jeni atëherë prej më të afërmve!"**

**43. Musai atyre u tha: "Hidhnie atë që keni për ta hedhur."**

**44. E ata i hodhën litarët dhe shkopinjtë e tyre duke thënë :"Për hir të madhërisë së faraonit, ne me siguri do të jemi ngadhënjyes!**

**45. Atëherë edhe Musai e hodhi shkopin e vet, i cili menjëherë gëlltiste gjithë çka kishin improvizuar ata.**

**46. Atëherë magjistarët ranë në sexhde** *(u përulën).*

**47. E thanë: "Ne i besuam Zotit të botëve.**

**48. Zotit të Musait e të Harunit!"**

**49. Ai** *(faraoni)* **tha: "I besuat atij, para se t'ju lejoja unë?!" S'ka dyshim se ai** *(Musai)* **është prijësi juaj që ua mësoi juve magjinë, e keni për ta marrë vesh më vonë. Unë do t'ua shkurtoj** *(do t'ua prejë)* **duart dhe këmbët tuaja të anës së kundërt** *(kithi)* **dhe që të gjithëve do t'u gozhdoj".**

**50. Ata** *(magjistarët)* **thanë: "S'ka rëndësi, ne kthehemi Zotit tonë.**

**51. Meqë ne jemi besimtarët e parë, shpresojmë se Zoti ynë do të na i falë mëkatet tona!"***

**52. Ne e urdhëruam** *(përmes shpalljes)* **Musain: "Të udhëtosh natën me robërit e Mij dhe se ju do të ndiqeni** *(prej faraonit)*".

**53. E faraoni dërgoi nëpër qytete për të tubuar njerëz,**

**54.** *(Duke u thënë se)* **Ata janë një grup i vogël** *(të cilët ikën me Musain).*

**55. Dhe se me të vërtetë, ata na kanë zemëruar** *(dhe ikën pa lejen tonë).*

**56. E me të vërtetë, ne duhet të jemi syçelë.**

**57. Dhe Ne** *(u mbushëm mendjen e)* **i nxorëm prej kopshteve e burimeve,**

**58. prej pasurisë në depo the prej vendbanimeve të bukura.**

**59. Ja ashtu, Ne ua bëmë atë trashëgim beni israilve.**

**60. E ata** *(të faraonit)* **i arritën** *(beni izraelitët)* **në kohën e lindjes së diellit.**

* Faraoni i pezmatuar ndaj fakteve që ia sjell Musai rreth Zotit, u thotë të pranishëmve se ky farë i dërguar është i çmendur, e më në fund i kërcënohet se do ta burgosë, e burgu i faraonit ishte i njohur për tortura të mundimshme, se njeriu më parë do të pranonte të mbytej se sa të pranonte atë burg. Musai i tha faraonit se do të dokumentojë veten se është i dërguar prej Zotit dhe ia paraqiti dy mrekullitë, shkopin dhe dorën. Kur i pa faraoni ato dy mrekulli, u frikësua se masa do t'i besojë, prandaj e quajti magjistar të rafinuar.

Ndihma e Zotit ishte me Musain, andaj ia mbushi mendjen faraonit që të tubojë sa më shumë magjistarë e popull ashtu që mrekullitë e Musait do t'i shohë një masë e madhe, do të triumfojë e vërteta, kurse faraoni do të dështojë.

Mjeshtëritë e magjistarëve njëherë e mashtruan masën, por kur filloi të veprojë mrekullia e Zotit në duar të Musait, magjistarët, të cilët e dinin se çka është magjia e çka është e vërteta nga Zoti, pa një pa dy, i besuan Zotit publikisht para asaj mase, nuk çanë kokën pse iu kërcënua aq ashpër faraoni, kurse tubimi përfundoi me disfatë të faraonit.



61. Dhe kur u panë dy grupet, shokët e Musait Thanë: "Me siguri na zunë!"

62. Ai *(Musai)* tha: "Kurrsesi, me mua është Zoti im, Ai do të më udhëzojë".

63. Ndërsa Ne Musait i thamë: "Me shkopin tënd bjeri detit". Deti u nda dhe çdo pjesë u bë si kodër e madhe.

64. E Ne i afruam atje të tjerët *(ata të faraonit)*.

65. Dhe Ne e shpëtuam Musain dhe të gjithë ata që ishin me të.

66. Kurse të tjerët i përmbytëm në ujë.

67. Vërtet, në këtë *(ngjarje)* ka fakte, por megjithatë shumica nuk besuan.

68. Nuk ka dyshim se Zoti yt është i gjithfuqishëm dhe i mëshirshëm. *

69. Lexoju *(nga ajo që të shpallëm ty Muhammed)* atyre ngjarjen e Ibrahimit.

70. Kur i tha babait të vet dhe popullit të vet: "Çka jeni duke adhuruar?"

71. Ata i thanë: "Adhurojmë idhuj, vazhdimisht u jemi besnikë atyre!"

72. Ai tha: "A ju dëgjojnë ata juve kur u luteni?"

73. Ose, "A u sjellin juve dobi apo dëm?"

74. Ata thanë: "Jo, por kështu i gjetëm se bënin edhe prindërit tanë!"

75. Ai tha: "A po shihni se ç'po adhuroni?"

76. Ju dhe prindërit tuaj të mëparshëm,

77. Në të vërtetë, ata *(që adhuroni ju)* janë armiq të mij, përveç Zotit të botëve *(nëse përveç idhujve adhuroni edhe Atë)*.

78. Zoti që më krijoi, Ai më udhëzon mua.

79. Dhe Ai që më ushqen dhe më jep të pijë.

80. Dhe kur të sëmurem ai më shëron,

81. Ai më bën të vdesë e mandej më ngjall.

82. Ai tek i cili kam shpresë se do të m'i falë mëkatet e mia në ditën e gjykimit.

83. Zoti im, më dhuro mua urtësi dhe më bashko me të mirët!

---

* Faraoni, pas disfatës në atë tubim me magjistarët, filloi ndëshkime të ashpra kundër popullit beni israil. Prandaj, pas një kohe Zoti e urdhëroi Musain që me besimtarët e vet të ikën natën nga Egjipti. Kur dëgjoi faraoni për ikjen e tyre, çoi e thirri njerëz që t'u vihen prapa, t'i zënë dhe t'i ndëshkojnë. U vunë prapa tyre dhe në kohën kur lindte dielli, i zunë. Beni israelitët u frikësuan, pse detin e kishin para, kurse armikun në numër shumë të madh prapa, por Musai, i bindur në ndihmën e Zotit i trimëroi se Zoti do t'i mbrojë. Në atë çast Zoti e urdhëroi Musain t'i bjerë me shkop detit. Ai i ra në dymbëdhjetë vende, u hapën dymbëdhjetë rrugë nëpër të cilat kaluan rreth gjashtëqind mijë beni israelitë që ishin me Musain, e uji i detit qëndroi i ndarë si të ishin kodra. Edhe faraoni me popullin e vet u fut nëpër ato rrugë, por uji u lëshua dhe i përmbyti që të gjithë.



**84. Më bën përkujtim të mirë ndër ata që vijnë pas.**

**85. Më bën prej trashëguesve të xhennetit të begatshëm.**

**86. Dhe fale babain tim, se ai vërtet ishte nga ata të humburit.**

**87. E mos më turpëro ditën kur do të ringjallen.**

**88. Ditën kur nuk bën dobi as malli, as fëmijët.**

**89. *(bën dobi)* Vetëm kush i paraqitet Zotit me zemër të shëndoshë.**

**90. E xhenneti u afrohet atyre që ishin të devotshëm.**

**91. Ndërsa xhehenem u dëftohet atyre që ishin të humbur.**

**92. Dhe atyre u thuhet: "Ku janë ata që i adhuronit ju".**

**93. Pos Allahut? ata, a mund t'ju ndihmojnë juve o vetes?**

**94. E ata *(idhujt)* dhe adhuruesit e tyre, njëri mbi tjetrin hudhën në të.**

**95. Dhe të gjithë ushtria *(ithtarët)* e djallit.**

**96. E duke u grindur mes vete në të, ata thonë:**

**97. "Pasha Allahun, njëmend ne kemi qenë krejtësisht të humbur".**

**98. Kur juve *(idhuj)* u kemi barazuar me Zotin e botëve.**

**99. Neve nuk na humbi kush tjetër vetëm se kriminelët *(prijësit)*.**

**100. E tash për ne nuk ka ndonjë ndihmës *(ndërmjetësues)*.**

**101. Nuk ka as ndonjë mik të sinqertë.**

**102. E, sikur të mund të kthehemi *(në dynja)* edhe njëherë, do të bëheshim besimtarë.**

**103. Në këtë *(që u përmend)* ka argumente të bindshme, po shumica e tyre nuk besuan.**

**104. Është e vërtetë se Zoti yt është i gjithëfuqishëm i mëshirshëm.***

**105. Edhe populli i Nuhut gënjeu të dërguarit.**

**106. Kur vëllai i tyre *(nga gjaku)*, Nuhu u tha: "A nuk jeni kah frikësoheni?**

**107. Unë jam për ju pejgamber besnik.**

**108. Keni frikë *(dënimit të)* Allahut e më dëgjoni mua.**

**109. Unë për këtë nuk kërkoj prej jush ndonjë shpërblim, shpërblimi për mua është vetëm prej Zotit të botëve.**

**110. Pra *(edhe njëherë u them)* frikësohuni prej Allahut e më dëgjoni mua!**

**111. Ata thanë. "E si të besojmë ty, kur ty të besojnë më të ultit?"**

---

* Në fillim të kësaj sureje u përmend brengosja e Muhammedit për popullin e vet, i cili nuk besonte, u përmend edhe sprova e Musait që të njoftohej Muhammedi me problemet me të cilat u ballafaquan edhe pejgamberët e tjerë para tij, por pikëllimi i Ibrahimit është edhe më i madh, ngase do të duhej ta shohë babain dhe popullin e vet në zjarr, e të mos ketë mundësi tjetër për t'i shpëtuar pos lutjes. Këto dhe tregimet e tjera për pejgamberët kishin për qëllim lehtësimin e brengosjeve të Muhammedit.



112. Ai tha: "Unë nuk dijë se ç'punuan ata *(që ju u thoni të ulët)*".
113. Përgjegjësia e tyre, nëse kuptoni, është vetëm para Zotit tim.
114. E unë nuk do t'i përzë besimtarët.
115. Unë nuk jam tjetër, por vetëm sa t'u tërheq vërejtjen haptas.
116. Ata i thanë. "O Nuh! Nëse nuk heq dorë *(nga ajo që mëson)*, do të gurëzohesh *(do të mbytesh me gurë)*".
117. Ai tha: "O Zoti im, populli im më pandeh gënjeshtar.
118. Pra Ti me drejtësinë tënde gjyko ndërmjet meje dhe atyre dhe më shpëto mua dhe besimtarët që janë me mua!"
119. Andaj Ne e shpëtuam atë dhe të gjithë ata që ishin me të në anijen e mbushur plot.
120. Mandej i mbytëm në ujë ata që mbetën pas tyre.
121. Edhe në këtë *(ngjarje)* ka argumente, po shumica e tyre nuk ishin besimtarë.
122. S'ka dyshim se Zoti yt është i plotfuqishëm i mëshirshëm.
123. Edhe populli Ad nuk i besoi të dërguarit.
124. Kur vëllai i tyre, Hudi u tha: "A nuk frikësoheni?"
125. Unë për ju jam i dërguar besnik.
126. Andaj, keni frikë *(dënimit të)* Allahut dhe më dëgjoni mua.
127. Unë nuk kërkoj për këtë ndonjë shpërblim prej jush, shpërblimi është vetëm prej Zotit të botëve.
128. A në çdo bregore ngritni ndonjë shtëpi *(ndërtesë)* sa për lojë?
129. Dhe a i ndërtoni pallatet e fortifikuara që të jeni përgjithmonë?
130. E kur rrëmbeni, rrëmbeni mizorisht.
131. Pra, kinie frikë Allahun dhe më dëgjoni mua!
132. Kinie frikë Atë që u pajisi me çka e dini vet.
133. U pajisi me mjete gjallërimi e me djem.
134. Me kopshte e me burime uji.
135. Vërtet, unë i frikësohem dënimit tuaj në një ditë të madhe.
136. Ata i thanë: "Për ne është krejt një, si na këshillove, si nuk na këshillove!"

---

Përmes lutjes së Ibrahimit, drejtuar Zotit xh. sh. shihet sinqeriteti i tij i mbështetur vetëm në Allahun. Edhe pse është njëri prej pejgamberëve të zgjedhur, ai me lutje i drejtohet Zotit që t'ia falë gabimin, ta bashkojë me të mirët dhe ta bëjë përkujtim të pavdekshëm me vepra të mira, të cilat do të shërbejnë si shembull për të tjerët që do të vijnë pas tij. Shihet respekti i tij ndaj babait të vet edhe pse ai nuk ishte në rrugën e drejtë. Njeriu duhet t'i përkujtojë këto veti të bukura të Ibrahimit për çfarëdo rasti qoftë dhe të përpiqet të shkojë gjurmëve të tij, pse sikur të mos ishin me një rëndësi shumë të madhe, Zoti nuk do të na i përkujtonte përmes fjalës së vet.



137. Kjo *(që na këshillon ti)* nuk është tjetër vetëm se traditë *(mitesh)* të popujve të lashtë.

138. Se ne nuk kemi për t'u dënuar.

139. Dhe ashtu ata e trajtuan atë *(Hudin)* gënjeshtar, e Ne atëherë i shkatërruam. Edhe ky është një fakt, po shumica e tyre nuk besuan.

140. Vërtet, Zoti yt është i plotfuqishëm i mëshirshëm.

141. Edhe kabilja Themud nuk i besoi të dërguarit.

142. Kur vëllai i tyre, Salihu u tha: "A nuk frikësoheni?"

143. Unë për ju jam i dërguar besnik.

144. Andaj, kinie frikë *(dënimin e)* Allahut dhe mua më dëgjoni!"

145. Unë nuk kërkoj për këtë ndonjë shpërblim prej jush, shpërblimi im është vetëm prej Zotit të botëve.

146. A jeni të sigurt se do të mbeteni në këtë që jeni *(përgjithmonë)?*

147. Në kopshte e në burime.

148. Edhe në të mbjella, e me hurma me frutat e tyre të freskët.

149. Dhe ju me mjeshtëri po ndërtoni shtëpi nëpër kodra shkëmbore.

150. Pra, kini frikë Allahun e më dëgjoni mua.

151. E mos shkoni pas atyre që janë të pafrenuar, *(që e teprojnë me vepra të këqia.)*

152. Të cilët në tokë bëjnë shkatërrime, nuk bëjnë mirë.

153. Ata i thanë: "Ti je vetëm i magjepsur".

154. Ti nuk je tjetër vetëm se njeri sikurse edhe ne, e nëse e thua të vërtetën, sille pra ndonjë argument!"

155. Ai tha: "Ja, kjo është deveja, kjo do të pijë *(ujë)* në një ditë të caktuar, kurse ju në një ditë tjetër *(jo për një ditë).*

156. Dhe kësaj të mos i bëni ndonjë të keqe, se do t'ju godas dënimi i ditës së madhe!"

157. Po ata e therën atë, mandej u penduan *(nga frika).*

158. Por ata i zuri ai dënimi i premtuar. Edhe në këtë ka argument, por shumica e tyre nuk u bënë besimtarë.

159. Vërtet, Zoti yt është i plotfuqishëm i mëshirshëm.*

---

* Edhe pse tregimet për pejgamberët duken sikur përsëriten, në të vërtetë, ata nuk janë përsëritje, por në secilin rast, tregimin duhet kundruar nga një këndvështrimi të veçantë për ta kuptuar përse sillet ai tregim.

Kur është fjala për tregimin e popullit të Nuhut, në këtë rast përfitojmë bindjen se paria, njerëzit e pozitës, vështirë pranojnë këshillat njerzore, pse tërë shpresën e kanë të lidhur për këtë jetë, andaj nuk duan të mendojnë se do të përgjigjen para Zotit për shfrenimet e tyre. Edhe ata, sikundër edhe paria kurejshite, kërkuan që Nuhu t'i largojë njerëzit që ishin të një shtrese më të ulët e që ishin besimtarë, por Nuhu si edhe Muhammedi më vonë, nuk pranoi një gjë të tillë.



**160. Populli i Lutit të dërguarit i konsideroi gënjeshtarë.**

**161. Kur vëllai i tyre, Luti u tha: "A nuk i frikësoheni** *(Allahut)*?"

**162. Unë jam i dërguar i juaj, jam i besueshëm!**

**163. Pra, kini frikë** *(dënimin)* **Allahun dhe më dëgjoni mua!**

**164. Unë nuk kërkoj për këtë ndonjë shpërblim prej jush, shpërblimi im është te Zoti i botëve.**

**165.** *(Të mjerët ju)* **A shkoni pas meshkujve të kësaj bote!**

**166. E gratë tuaja i leni anash, të cilat Zoti juaj i krijoi për ju! Por ju jeni një popull që kaloni çdo kufi!"**

**167. Ata i thanë: "O Lutë, nëse nuk pushon** *(nga kjo që na thua)*, **me siguri do të jesh i dëbuar prej nesh!"**

**168. Ai tha: "Unë jam kundër veprimit tuaj!**

**169. Zoti im, më shpëto mua dhe familjen time nga ajo që bëjnë ata!"**

**170. Ne e shpëtuam atë dhe tërë familjen e tij,**

**171. Përpos një plake** *(gruas së tij)* **që mbeti me ata** *(në dënim)*.

**172. E më pas i zhdukëm ata të tjerët.**

**173. E Ne u lëshuam atyre një shi të jashtëzakonshëm** *(gurë nga qielli)*, **e sa i keq ishte ai shi për ata të cilëve iu pat tërhequr vërejtja.**

**174. Edhe në këtë kishte argument** *(për të mbledhur mend)*, **po shumica e tyre nuk qenë besimtarë.**

**175. E Zoti yt, pa dyshim është Ai i plotfuqishmi dhe i mëshirëshmi.**

**176. Edhe populli i Ejkës të dërguarit i konsideronin gënjeshtarë.**

**177. Kur Shuajbi atyre u tha: "A nuk ruheni?"**

**178. Unë jam i dërguar te ju, jam i besueshëm!**

**179. Pra kini frikë** *(dënimin nga)* **Allahun dhe më dëgjoni mua!**

**180. Unë nuk kërkoj për këtë ndonjë shpërblim prej jush, shpërblimi im është prej Zotit të botëve!**

**181. Plotësoni matjen, e mos u bëni prej atyre që lënë mangu!**

**182. Dhe matni me peshojë** *(terezi)* **të saktë** *(precize)*.

**183. Dhe mos leni mangu sendet e njerëzve, e mos bëni shkatërrime në tokë.**

---

Te populli i Hudit, te Adi, ishte karakteristikë e tyre mendjemadhësia, dominimi mbi të tjerët, vrazhdësia në sjellje, andaj edhe dënimi u vjen po i atij rangu, sepse në një mënyrë shumë të tmerrshme i rrëmben një furtunë e ftohët, i ngrit në ajër, e pastaj i lëshon me kokë për tokë.

Te populli i Salihut, te Themudi, ishte dominante lakmia për kënaqësi të jetës si për ngrënie, dëfrime, shtëpi të bukura etj. Edhe dënimi kundër tyre ishte ushtima e një tërmeti, i cili i gurëzoi edhe prej së larti, prej atyre pallateve të ndërtuara nëpër kodra dhe i lëshoi toka.



**184. Frikësohuni Atij që u krijoi juve dhe breznitë e para.**

**185. Ata i thanë: "S'ka dyshim se ty të ka zënë magjia!"**

**186. Ti nuk je tjetër, por njeri si edhe ne, dhe ne nuk të konsiderojmë tjetër vetëm se gënjeshtar!**

**187. E nëse je nga të vërtetit, atëherë lëshoje mbi ne një copë nga qielli *(si dënim)*!**

**188. Ai tha: "Zoti im e di më së miri për atë që ju vepronit!"**

**189. Dhe ata e përgënjeshtruan ate, andaj i goditi dënimi i hijes. Vërtet, ai ishte dënimi i një dite të llahtarshme.**

**190. Edhe në këtë *(ngjarje)* ka argumente, po shumica e tyre nuk u bënë besimtarë.**

**191. E Zoti yt, pa dyshim është Ai i plotfuqishmi dhe i mëshirshmi.***

**192. E edhe ai *(Kur'ani)* është shpallje *(zbritje)* e Zotit të botëve.**

**193. Atë e solli shpirti besnik *(Xhibrili)*.**

**194. *(E solli)* Në zemrën tënde, për të qenë ti prej atyre që tërheqin vërejtjen *(pejgamber)*.**

**195. *(Të shpallëm)* Me gjuhë të kulluar arabe.**

**196. Dhe se ai *(Kur'ani)* është i përmendur edhe në librat e mëparshëm.**

**197. A nuk ishte për ata *(për jobesimtarët mekas)* argument, se atë e dinin dijetarët *(ulemaja)* e beni israilve?**

**198. E sikur t'ia shpallnim atë *(Kur'anin)* ndonjë joarabi,**

**199. e ai t'ua lexonte atyre, ata nuk do t'i besonin atij.**

**200. Dhe kështu, Ne u futëm atë *(dyshimin)* në zemrat e kriminelëve,**

**201. E ata nuk i besojnë atij *(Kur'anit)* derisa ta shohin dënimin e dhembshëm,**

**202. Dhe t'u vijë befas, duke mos e hetuar.**

**203. E atëherë të thonë: "A thua do të na jepet afat?"**

**204. E si ata kërkojnë shpejtimin e dënimit tonë *(kur i thanë pejgamberit sillnie dënimin)*.**

**205. Po më thuaj se edhe nëse Ne u japim të jetojnë vite me radhë,**

**206. e pastaj t'u vijë atyre ajo me çka u tërhiqet vërejtja,**

---

* Përmes këtyre tregimeve për pejgamberët që u përmendën në këtë kaptinë, duket qartë se të gjithë pejgamberët ishin të dërguar me një qëllim të njëjtë, se thirrja e tyre ishte një, se ata ua treguan njerëzve qëllimin e të mirës së thirrjes së tyre, nuk kërkuan prej njerëzve kurrfarë shpërblimi.

Veset e popullit Lutë ishin më të shëmtuarat, ata çonin dashuri me meshkuj *(bënin livata)* gjë që nuk e bëjnë as shtazët, pra e merituan dënimin, e së bashku me ta edhe gruaja tradhtare e Lutit.

Popullin e padëgjueshëm të Shuajbit e pat kapur një vapë shumë e madhe dhe e padurueshme. Zoti e çon një re të madhe e të dendur, e kur hyjnë nën hijën e saj gjejnë freski dhe fillojnë ta thërrasin njëri-tjetrin e të tubohen nën atë hije, atëherë i kap zjarri dhe rrufeja që të gjithë, andaj edhe i thuhet dënim i hijës.



**207. çka do t'u vlejë atyre ajo jetë që gëzuan?**

**208. Ne nuk kemi ndëshkuar asnjë fshat** *(vendbanim)*, **e ai të mos ketë pasur pejgamber.**

**209. Që ju përkujtojë** *(përfundimin e punës së keqe)*. **Ne nuk bëmë të padrejtë.***

**210. Atë** *(Kur'anin)* **nuk e sollën djajt** *(si fallin falltorëve)*.

**211. Atyre as nuk u takon e as që kanë mundësi.**

**212. Pse ata janë të penguar edhe për ta dëgjuar!**

**213. Pra, përpos Allahut, mos lut zot tjetër e të bëhesh prej të dënuarëve.**

**214. Dhe tërhiqju vërejtjen farefisit tënd më të afërt.**

**215. E të jeshë i butë ndaj besimtarëve që të pranuan ty.**

**216. E nëse ata** *(jobesimtarët)* **të kundërshtojnë, ti thuaj: "Unë jam i pastër nga ajo që punoni ju".**

**217. Dhe mbështetu në të plotfuqishmin, mëshiruesin.**

**218. I cili të sheh kur të ngrihesh në këmbë.**

**219.** *(E të sheh)* **Edhe lëvizjen tënde në mesin e atyre që falen.**

**220. Në të vëretë, Ai është dëgjuesi, i dijshmi.**

**221. A t'u tregoj unë se kujt i vijnë djajtë?**

**222. Ata i vijnë çdo gënjeshtari mëkatari.**

**223.** *(U vijnë)* **Dhe hedhin dëgjimin, shumica e tyre gënjejn.**

**224. E për sa u përket poetëve** *(që Muhammedi nuk është i tillë)*, **ata i ndjekin të humburit** *(nga e vërteta)*.

**225. A nuk sheh se ata hidhen në çdo anë** *(sa lavdërojnë, sa përqeshin)*.

**226. Dhe ata janë që flasin atë çka nuk punojnë.**

**227. Me përjashtim të atyre që besuan, që bënë vepra të mira, që e përmendën shumë Allahun dhe që u mbrojtën pasi që atyre iu bë e padrejtë. E ata që bënë zullum do ta kuptojnë se ç'përfundimi i shkojnë** *(ç'dënim të ashpër ose ç'vendi në xhehenem do t'i nënshtrohen)*.**

---

* Kur'ani është fjalë e Zotit, i komunikuar Muhammedit përmes Xhibrilit, i shprehur në gjuhën e pastër arabe, ashtu që ta kuptojnë më lehtë. Dijetarët e beni israilve e kanë ditur se do të jetë edhe një shpallje për pejgamberin e fundit, ngase përmendej në librat e mëparshëm. Po edhe sikur t'ia bënim të mundshme ndonjë joarabi,- thotë Zoti,- t'ua lexonte kufarëve mekas në gjuhën e pastër arabe, e të dukej mrekullia e atij njeriu dhe e Kur'anit, ata, nga kokëfortësia e tyre nuk do të besonin deri sa ta shihnin me sy dënimin nga Zoti. Atëherë do të kërkojnë t'u jepet afat e të besojnë, e harrojnë se vetë ata i thonin pejgamberit na sill atë dënim me të cilin po na kërcënohesh.

** Kur'ani nuk është i tillë që mund t'i afrohen djajt, sepse ai është dritë, udhërrëfyes, mrekulli e madhe, kurse djajt janë shkatërrimtarë e të humbur. Ai është i mbrojtur ngase qiejt janë përplot engjëj dhe Xhibrili është sigurues i tij, ndërsa djajt janë të ndjekur prej qiejve, andaj as që mund të dëgjojnë asnjë shkronjë.

Pejgamberi urdhërohet t'i thërrasë të afërmit, edhe pse ndër ta kishte mjaft kundërshtarë të rreptë, e Zoti i garanton se Ai është me të edhe kur është i vetmuar edhe kur është në grup, në xhematë.

Djajt u sjellin falltorëve gënjeshtra, me të cilat i mashtrojnë njerëzit mendjelehtë.

Poetët janë të pavendosur, e lavdërojnë atë që më parë e kanë përqeshur, madhërojnë atë që më parë e kanë nënçmuar, pra nuk zgjedhin rrugë të drejtë, pos atyre poetëve që ishin besimtarë dhe u kundërviheshin me poezinë e tyre armiqve, ata ishin të lavdishëm.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i kësaj kaptine. Lavdëruar qoftë Allahu!*

# SURETU EN NEML
## KAPTINA 27

*E zbritur në Meke, pas sures Shuara, ajete 93*

*Kaptina para kësaj, "**Esh Shuaraë**" dhe ajo pas kësaj "**El Kasas**" janë mbarështruar në Mus-haf sipas radhës së shpalljes së tyre.*

*Përveç çështjeve themelore të besimit islam, të cilat zakonisht i parashtrojnë të gjitha kaptinat e shpallura në Meke me qëllim të largimit të atij populli prej besimit të idhujve, në këtë kaptinë flitet edhe për mrekullinë e Kur'anit, i cili iu shpall Muhammedit dhe i cili do të shërbejë si argument triumfal i bazave të besimit të drejtë deri në fund të jetës në këtë botë.*

*Me një përmbledhje më të shkurtër, por me disa elemente të reja, rrëfehen tregimet për Musain, për Salihun dhe për Lutin, ndërsa më gjerësisht i bëhet një përshkrim tregimit rreth Davudit dhe birit të tij Sulejmanit.*

*Kur flitet rreth jetës dhe veprimtarisë së Sulejmanit si pejgamber dhe si sundimtar, aludohet në të gjithë njerëzit me autoritet, me famë, me pushtet, se si do të duhej shfrytëzuar pozitën e tillë si mjet për përhapjen e rrugës së drejtë, për aplikimin e mësimeve të Zotit aty ku është e mundur. Për këtë qëllim është parashtruar çështja e mbretëreshës së Jemenit, e Belkises dhe ndërmarrja e Sulejmanit ndaj një populli me besim të gabuar.*

*Kaptina quhet: "**Suretun Nemli**" - kaptina e buburrecave, e thneglave, e mizës përdheske, ngase në këtë përmendet buburreci, i cili ua tërheq vërejtjen të tjerëve që të largohen prej rrugës e të mos i shkelë ushtria e Sulejmanit, ose të largohen e të mos lakmojnë në të mirat e kësaj bote të përkohshme, të cilat do t'ia shohin te Sulejmani dhe ushtria e tij.*



SURETU EN NEML

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Ta, Sinë. Këto janë ajete të Kur'anit dhe të librit të kuptueshëm.**

**2. Janë udhërrëfyes dhe myzhde për besimtarët.**

**3. Që e falin namazin dhe e japin zeqatin dhe mu ata janë të bindur ndaj botës tjetër.**

**4. E atyre që nuk besojnë botën e ardhshme, Ne ua kemi hijeshuar veprat ndaj dhe ata bredhin.**

**5. Të tillët janë ata që u takon dënimi më i rëndë dhe mu ata do të jenë më të dëshpruarit në botën tjetër.**

**6. E s'ka dyshim se ti *(Muhammed)* e pranon Kur'anin nga i Urti, i Dijshmi.**

**7. *(Përkujto)* Kur Musai i tha familjes së vet: "Unë e pash një zjarr, e nga ai do t'ju sjellë ndonjë lajm ose do t'ju sjell një urë të ndezur që të ngroheni.**

**8. E kur arriti tek ai u thirr: "I bekuar është ai pranë zjarrit dhe ata përreth tij. I veçuar në madhëri është Allahu, Zot i botëve!**

**9. O Musa, në të vërtetë, Unë jam Allahu, i plotfuqishmi, i urti.**

**10. E ti, hidhe shkopin tënd! E kur e pa atë që lëvizte si të ishte gjarpër, ai *(nga frika)* ktheu prapa duke mos pasur më kujdes. *(I thamë)* O Musa! Mos u frikëso se pranë meje të dërguarit nuk frikësohen!**

**11. Përpos kush *(nuk është i dërguar)* bën mëkat *(ai frikësohet)* e që të keqën pastaj e zëvendëson me të mirën, atëherë s'ka dyshim se Unë jam që fali shumë dhe jam mëshirues.**

**12. Fute dorën tënde në xhepin tënd, e ajo do të dalë e bardhë pa kurrfarë të keqe, e këto janë ndër nëntë argumente për të *(vajtur)* te faraoni dhe populli i tij, se me të vërtetë ata janë popull i prishur.**

**13. E kur u erdhën argumentet Tona të qarta, ata thanë: "Kjo pa dyshim është magji!"**



**14. Dhe, edhe pse bindshëm të besueshëm në to** *(se ishin nga Zoti)*, **i mohuan në mënyrë të padrejtë e me mendjemadhësi, pra shikoje se çfarë ishte fundi i shkatërrimtarëve.***

**15. Ne i patëm dhënë Davudit dhe Sulejmanit dituri, e ata të dy thanë: "I falënderohemi vetëm Allahut që na dalloi** *(me të mira)* **mbi shumë robër të Tij besimtarë".**

**16. E Sulejmani e trashëgoi Davudin dhe tha: "O njerëz, ne kuptojmë gjuhën e shpendëve e na është dhuruar nga gjithçka, e, vërtet ky është shpërblim i qartë".**

**17. E Sulejmanit i ishte tubuar ushtria e vet që përbëhej nga exhinët, nga njerëzit dhe nga shpendët dhe ata mbanin rendin.**

**18. Deri atëherë kur arritën mbi luginën e bubrrecave, një bubrrec tha: "O ju buburreca, hyni në vendet tuaja që të mos u coptojë Sulejmani dhe ushtria e tij duke mos ju vërejtur".**

**19. E ai** *(Sulejmani)* **buzëqeshi i gëzuar prej fjalës së tij dhe tha: "Zoti im, më mundëso që të falënderoj të mirat Tuaja që m'i dhurove mua dhe prindërve të mi dhe që të bëj vepra të mira që Ti i pëlqen, e me mëshirën Tënde më shtie në mesin e robërve Tuaj të mirë!"**

**20. Dhe vështroi shpendët e tha: "Ç'është që nuk e shoh pupëzen? Jo, ajo nuk qenka këtu!"**

**21. Unë do të dënojë atë me një dënim të ashpër ose do ta therrë ose ka për të më sjellë ndonjë argument të fortë** *(si arsyetim)*.

**22. Ajo nuk zgjati shumë e tha:"Unë kuptova atë që ti nuk je i njohur dhe të erdha nga Sebei me një lajm të sigurt".**

---

* Kur'ani është udhërrëfyes për të gjithë ata që me vëmendje përcjellin domethëniet e tij, që besojnë bindshëm se është shpallje e Zotit, që besimit, imanit të tyre ia bashkojnë edhe veprat e mira, pse janë të bindur se do të dalin para Zotit në botën tjetër dhe do të shpërblehen për to. Vetëm një bindje e plotë ndaj botës tjetër, forcon moralin për përballimin e vështirësive në kryerjen e detyrave dhe të veprave të mira.

Para se të fillohet me tregimin e mrekullive të Musait, përmendet mrekullia e Muhammedit që është Kur'ani, i shpallur prej Zotit.

Musai ishte duke u kthyer prej Medjenit për në Egjipt te nëna e te vëllai. Ishte natë e errët dhe e ftohtë, e kishte humbur rrugën, e gruan ia kishin kapur dhembjet e lindjes. Kur shkoi te ai zjarri që vërejti, nuk gjeti zjarr, por gjeti një dru të gjelbër në të cilin sa rritej flaka aq i shtohej gjelbërimi. U thirr prej Zotit, u njoftua me mrekullitë, të cilat do t'i paraqesë para faraonit.



23. Në të vërtetë unë gjeta një grua që po i sundonte ata *(Popullin e Sebe-it)* dhe asaj i ishte dhënë çdo send, e ajo kishte edhe një fron të madh.

24. Madje takova atë dhe popullin e saj se adhurojnë diellin e jo Allahun, po djalli ua kishte hijeshuar atë veprim të tyre dhe i kishte shmangur prej rrugës së drejtë, andaj ata nuk gjejnë udhëzim.

25. *(i kishte shmangur)* Për të mos adhuruar Allahun që nxjerr në shesh *(e di)* të fshehtën në qiej e në tokë, dhe që e di atë që fshehni dhe atë që publikoni.

26. Allahu është një, nuk ka Zot tjetër pos Tij, Zot i Arshit të madh.

27. Ai *(Sulejmani)* tha: "Do të shohim se a e thua të vërtetën apo je nga gënjeshtarët!"

28. Shko me këtë letrën time e hidhjau atyre, largohu *(pak)* nga ata dhe përgjo se çka bisedojnë!"

29. Ajo *(gruaja - Belkisa)* tha: "O ju pari, mua më ka arritur një letër madhështore!"

30. *(e lexova)* Kjo është prej Sulejmanit *(mandej e hapi, kur qe, në të)* Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit *(Bismil Lahi Rrahmanir Rrahim)*!

31. *(në vazhdim shkruan)* Të mos u mbani në të madh kundër meje, po të më vini të dorëzuar *(edhe besimtarë)*!"

32. Ajo tha: "O ju pari, më sygjeroni në këtë çështje timën se unë nuk do të vendosi asgjë derisa edhe ju të jepni pëlqim!"*

33. Ata *(paria)* i thanë: "Ne jemi të fuqishëm dhe jemi luftëtarë të rreptë, por puna qëndron te ti, e ti mendo se çka do të na urdhërosh!"

34. Ajo tha: "Kur sunduesit e pushtojnë ndonjë vend, ata e rrënojnë atë e parinë më të zgjedhur të atij vendi i nënshtrojnë. Kështu ata veprojnë!"

35. Po unë do t'u dërgojë atyre një dhuratë *(të madhe)*, e do të shohë se çka do të na sjellin të dërguarit *(me dhuratë)*.

---

* Davudi dhe Sulejmani, babë e djalë ishin edhe pejgamber edhe mbretër njëri pas tjetrit. Prej të gjithë djemve të tjerë të Davudit, pejgamber ishte vetëm Sulejmani, andaj edhe thuhet se e trashëgoi, por nuk është fjala për trashëgim në pasuri.

Nën sundimin e Sulejmanit ishin, përveç njerëzve, edhe xhinët e edhe shpendët, se ai e kuptonte edhe të folurit e shpendëve e edhe të të gjitha gjallesave. Duke kaluar mbi luginën e buburrecave në Sham *(Siri)*, e dëgjoi një bubrrec se si u komandon të tjerëve që të largohen e të mos i shkelë ushtria e Sulejmanit. Kjo mrekulli nuk ia rriti mendjen Sulejmanit, por pas falënderimit që ia bëri Zotit, e luti ta udhëzojë për në vepra të mira dhe ta mëshirojë.

Pasi kaloi luginën e buburrecave dhe zbriti në një vend pa ujë, ushtria kërkoi prej tij t'i gjejë ujë e ai e kërkoi pupëzën, pse ajo i udhëzonte për të gjetur ujë. Mirëpo, ajo nuk ishte aty në atë mjedis të shpendëve të tjerë që ishin me Sulejmanin. Pas pak erdhi pupëza dhe i tregoi se kishte qenë në Jemen, në qytetin Sebe dhe i tregoi se atje ishte një mbretëreshë me emrin Belkisa; ajo dhe populli i saj adhurojnë diellin, se ajo ka një rezidencë të bukur, se posedon të gjitha ato që i takojnë një sundimtari.



**36. E kur i erdhi ajo Sulejmanit, ai tha: "A me pasuri më ndihmoni mua? E atë që Allahu më ka dhënë mua është shumë më e dobishme nga ajo që u ka dhënë juve! Por ju krenoheni me dhuratat tuaja!"**

**37. Kthehu te ata *(i tha kryesuesit të të deleguarëve)*, se për Zotin ne do t'u vijmë atyre me një ushtri, së cilës ata nuk do të mund t'i bëjnë ballë dhe do t'i dëbojmë prej aty të nënshtruar e të poshtëruar!**

**38. Ai *(Sulejmani)* tha: "O ju pari, cili prej jush do të më sjellë fronin e saj, para se të më vijnë ata të dorëzuar?"**

**39. Njëri prej xhinëve të vrazhdë *(Ifriti)* tha: "Unë do ta sjellë atë ty, para se të ngritesh nga vendi yt, unë për të kam fuqi dhe jam i sigurt!"**

**40. E ai i cili kishte dituri nga libri tha: "Unë ta sjell atë ty sa çel e mshel sytë *(këtij i tha sille)*!" E kur e pa atë *(fron)* të vendosur pranë tij *(Sulejmani)* tha: Kjo është nga dhuntia e Zotit tim që të më sprovojë mua se a do ta falënderoj, apo mos do ta përbuz. E kush falënderon, ai falënderon për të mirën e vet, e kush përbuz, Zoti im *(s'ka nevojë)*, është i pa nevojë e bujar!"**

**41. Ai *(Sulejmani)* tha: "Ndryshonia asaj fronin që ta provojmë se a po e njeh apo është nga ata që nuk dinë ta njohin!"**

**42. E kur erdhi ajo, iu tha: "A është i këtillë froni yt?" Ajo tha: "Si të ishte vetë ai?!" *(Sulejmani tha)* Neve na është dhënë dituria përpara saj dhe ne ishim besimtarë para saj.**

**43. Pse atë *(Belkisën)* e kishte penguar *(nga besimi i drejtë)* ajo që adhuronte, pos Allahut, dhe ishte nga një popull jobesimtar.**

**44. Asaj iu tha: "Hyn në pallat, e kur e pa atë mendoi se është një ujë i madh dhe i përvol këmbët". Ai *(Sulejmani)* tha: "Ky është një pallat i lëmuar prej qelqi! Ajo tha: "Zoti im, unë i kam bërë krim vetes e tash i dorëzohem *(pranoj besimin)* së bashku me Sulejmanin Allahut, Zotit të gjithësisë".***

---

Sulejmani e shkroi një letër në të cilën së pari shkroi Bismilahin e pastaj kërkoi edhe dorëzimin e tyre. Letrën ia jep pupëzës dhe ajo shkon atje dhe për dritare, kur Belkisa ishte fjetur, ia lëshon letrën në gjoksin e saj. Kur u zgjua, e gjeti letrën, pa se në të është Bismilahi, e kuptoi se dërguesi është i rëndësishëm, andaj e thërret parinë për konsultim.

* Paria e pushtetit të Belkisës edhe pse thirret në fuqinë e vet luftarake, vendimin ia beson mbretëreshës, por ajo u tërheq vërejtjen për pasojat e luftës që do të rrjedhin pas pushtimit. Ajo e di se ka punë me një njeri të madh, andaj përpiqet t'i njohë edhe më mirë qëllimet dhe aftësitë e tij. Për këtë qëllim i dërgon një dhuratë shumë të çmueshme, por Sulejmani nuk e pranon atë,



**45. Ne ia dërguam Themudit vëllain e tyre** ***(nga gjaku)*****, Salihun** ***(t'u thotë)*****: "Adhuronie Allahun". Kur qe, ata dy grupe që kundërshtoheshin.**

**46. Ai** ***(Salihu)*** **tha: "O populli im, përse nguteni e kërkoni të keqen** ***(dënimin)*** **para të mirës, pse të mos i kërkoni falje Allahut që të mëshiroheni?"**

**47. Ata thanë: "Ne parandjejmë fatkeqësi me ty dhe me ata që janë me ty!" ai tha: "Ndjella e fatit tuaj është tek Allahu, por vetë ju jeni një popull që ngatërroheni!"**

**48. E në qytet ishin nëntë veta që bënin shkatërrime në tokë, e nuk përmirësonin.**

**49. Ata thanë: "Betohuni mes vete në Allahun, ta mbytni atë dhe familjen e tij natën, e pastaj të afërmve të tij t'u thoni: Ne nuk morëm pjesë në mbytjen e familjes së tij, dhe se ne jemi të drejtë** ***(të vërtetë)*****".**

**50. Ata përgatiten një kurth e Ne ua shpërblyem kurthin duke mos e hetuar ata.**

**51. Pra, vështro se çfarë ishte përfundimi i dredhisë së tyre. Në të vërtetë, Ne zhdukëm të gjithë ata dhe popullin e tyre.**

**52. E këto janë shtëpië e tyre të mbetura shkret për shkak të mizorisë së tyre. E nuk ka dyshim se në këtë** ***(rrënim)*** **për një popull që kupton ka argument.**

**53. Ne i shpëtuam ata që besuan dhe që ishin të matur** ***(duke iu shmangur mëkatit)*****.**

**54.** ***(Përkujto)*** **Lutin kur ai popullit të vet i tha: "A bëni atë punë të shëmtuar që edhe vetë ju e kuptoni** ***(se është e keqe)*****?"**

**55. A vërtet, ju nga epshi kontaktoni me meshkuj, e braktisni gratë tuaja? Ju jeni popull injorantë** ***(xhahil)*****.**

---

ngase nuk kishte nevojë, e në anën tjetër, kërkon që t'i dorëzohen. Pasi kthehen të ngarkuarit me dhuratë, Sulejmani prej të pranishmëve të vet kërkon që froni i Belkisës të bartet tek ai. Njëri nga exhinet i thotë se do ta sjell shumë shpejt, por ai që Allahu i kishte dhënë dije nga shpallja, njëfarë Asaf bin Berhaja ia solli sa çel e mshel sytë. Fronin e Belkisës ia ndryshon për ta provuar, por ajo ishte shumë e zgjuar edhe në atë moment, sikurse edhe në gjykimet e saj të para. Ajo u mashtrua vetëm kur hyri në pallatin e gdhendur nga qelqi e mendoi se hyri në ujë të grumbulluar, andaj edhe i përvol petkat nga këmbët që të mos laget. Pas të gjitha atyre sprovave, ajo e kuptoi fuqinë e Zotit, e cila paraqitej edhe në mrekullitë e Sulejmanit dhe pranoi rrugën e drejtë, besimin ndaj Zotit një, e Sulejmanin e pranoi të dërguar të Tij.



**56. Përgjegje e popullit të tij nuk qe tjetër vetëm se të thonë: "Përzienie familjen e Lutit nga vendi juaj, sepse ata janë njerëz që ruajnë pastërtinë?"**

**57. E Ne e shpëtuam atë dhe familjen e tij, përveç gruas së tij, së cilës ia caktuam të mbetet me të dënuarit.**

**58. E kundër atyre lëshuam një shi** *(me gurë)*; **i shëmtuar ishte ai shi për ata të cilëve iu kishte tërhequr vërejtja.**

**59. Thuaj** *(o i dërguar)*: **"Falënderimi i qoftë Allahut, e shpëtimi qoftë ndaj robërve të Tij që Ai i zgjodhi** *(pejgamberët)*! **A më i mirë** *(për ta besuar)* **është Allahu, apo ata që ia bëjnë shok?"**

**60. Ai që krijoi qiejt e tokën, që për ju lëshoi shi nga qielli, e Ne me të bëmë të lulëzojnë kopshte të bukura, që për ju ka qenë e pamundshme t'i bëni të mbijnë bimët në to; A mos ka ndonjë zot tjetër pos Allahut? Jo, por ata janë popull që shtrembërojnë** *(të vërtetën)*.

**61. A është Ai që tokën e bëri vendqëndrimi e nëpër të bëri të rrjedhin lumenj, dhe asaj** *(tokës)* **i bëri** *(male)* **përforcuese, dhe në mes dy deteve bëri ndarje. A ka përveç Allahut zot tjetër? Jo, por shumica e tyre nuk dinë.**

**62. A është Ai që i përgjigjet nevojtarit** *(të mjerit)* **kur ai e thërret, duke ia larguar të keqen e juve ju bën mbizotërues të tokës. A ka zot tjetër pos Allahut? Jo, por ju shumë pak përkujtoni.**

**63. Ai që ju orienton në errësirat e tokës e të detit, dhe ai që pranë mëshirës së Tij** *(shiut)*, **si myzhde i lëshon erërat. Vallë, a ka tjetër zot pos Allahut? E lartë është madhëria e Tij nga çka ia përshkruajnë shok.**



**64. Ai që e fillon krijimin** *(e njeriut)* **e pastaj e përsërit atë** *(e ringjall pas vdekjes)* **dhe Ai që ju furnizon nga qielli e toka. A mos ka zot tjetër pos Allahut? Thuaj: "Sillni argumentet tuaja, nëse jeni të sinqertë!"**

**65. Thuaj: "Askush veç Allahut as në qiejt, as në tokë nuk e di të fshehtën, as nuk e dinë se kur ringjallen!"**

**66. Por, dijenia e tyre arrihet në botën tjetër** *(kur të përjetojnë çka u është premtuar)*. **Ja, ata dyshojnë për këtë** *(për botën tjetër)*, **bile janë të verbër ndaj saj.***

**67. Ndërsa ata të cilët nuk besuan thanë: "A pasi të** *(vdesim)* **bëhemi dhé e pluhur ne e edhe prindërit tanë,** *(a thua)* **do të ringjallemi?**

**68. Kjo na është premtuar neve e edhe prindërve tanë më përpara, por kjo nuk është gjë tjetër veçse legjendë e të parëve!"**

**69. Thuaj: "Udhëtoni nëpër tokë dhe shikoni se si ishte përfundimi i kundërshtarëve!"**

**70. Po ti** *(Muhammed)* **mos u trazo për ta, e as mos e ngushto veten nga ato dredhi që i bëjnë!**

**71. E ata thonë: "Po qe se jeni të sigurt në ato çka flitni, kur do të realizohet ai premtim** *(me dënim)***?"**

**72. Ti thuaj: "Tanimë u është ngjeshur juve një pjesë e atij premtimi për të cilin po ju ngutet juve!"**

**73. S'ka dyshim se Zoti yt është shumë bëmirës ndaj njerëzve, por shumica e tyre nuk e falënderojnë.**

**74. E është e sigurt se Zoti yt di çka fshehin zemrat e tyre dhe çka shfaqin haptazi.**

**75. Nuk ka asgjë të fshehur në qiell e as në tokë, e të mos jetë e shënuar në librin e saktë** *(dijen e Zotit)*.

**76. Vërtet, ky Kur'an u rrëfen beni israilve të shumtën e asaj që ata ishin të përçarë.**

---

* Një pjesë e vogël e popullit Themud i besuan Salihut, kurse shumica që mbeti në besimin e kotë, e kundërshtuan. I thonin Salihut sillna azabin prej Zotit, madje i thonin se ai dhe besimtarët e tij ishin shkaktarë *(baksuza)* të disa të këqijave që i goditnin. Disa djem të parisë kundërshtare përgatitën mbytjen e Salihut dhe të familjes së tij, u besatuan ta bëjnë këtë fshehtas dhe të mos tregojnë. Të gjitha ato dredhi të tyre dështuan, Allahu i shkatërroi, e vendbanimet e tyre mbetën të shkreta. Edhe populli i Lutit ishte shumë i pamoralshëm, e ai ves i tyre e brente edhe më shumë, kur shihnin Lutin dhe rrethinën e tij se ishin të ndershëm, andaj për të qenë të gjithë njësoj të ndyer, donin ta përzënin Lutin. Edhe ai popull përjetoi atë që e meritoi.

Për të mos i gjetur edhe të tjerët ndonjë fatkeqësi e tillë. Zoti tërheq vëmendjen e njeriut në disa fakte, të cilat japin të kuptosh për fuqinë e Tij të pakufishme dhe nga të cilat do të duhej bindur se Ai është i vetmi Krijues i çdo sendi në gjithësi dhe se vetëm Atij duhet drejtuar me lujte e adhurime e askujt tjetër, sepse çdo send apo gjallesë, është krijesë e Tij, e krijesa nuk mund ta zëvendësojë krijuesin e vet.



**77. Dhe pamëdyshje ai është udhërrëfyes e mëshirë për besimtarët.**

**78. E Zoti yt, vërtet do të gjykojë mes tyre me drejtësinë e Tij, e Ai është i gjithfuqishmi e i dijshmi.**

**79. E ti pra, mbështetu në Allahun se me të vërtetë ti je në të drejtën e sigurt.**

**80. Ti nuk mund t'i bësh të dëgjojnë të vdekurit, e as nuk mund ta bësh të shurdhëtin të dëgjojë thirrjen, e sidomos kur ata ta kthejnë shpinën.**

**81. E as që mund t'i largosh të verbërit nga humbja e tyre** *(zemrat e vërbëra)*, **ti nuk mund ta bësh të dëgjojë ndonjë tjetër, vetëm atë që i beson argumentet Tona, e ata janë myslimanë.***

**82. E kur kundër tyre do të bëhet fjala** *(e dënimit)* **realitet. Ne do t'u nxjerrim një shtazë nga toka që do t'u flasë** *(ose do t'i lëndojë)*, **sepse njerëzit nuk ishin të bindur në argumentet Tona.**

**83. E ditën kur do të tubojmë prej secilit popull grupe nga ata që kanë mohuar argumentet tona, ata të vërë njëri pas tjetrit, do të jenë të penguar.**

**84. Deri sa të arrijnë** *(në vendin e llogarisë)*, **Ai u thotë: "A ju i mohuat argumentet e Mia duke mos i menduar dhe formuar dije për to? E çka vepronit ju ashtu** *(në dynja)*?"

**85. Dhe kundër tyre zbatohet vendimi** *(i dënimit)* **për shkak se bënë krim dhe ata nuk do të flasin.**

**86. A nuk shohin ata se Ne ua bëmë natën që të pushojnë, kurse ditën të ndritshme. Në këtë ka argumente për një popull që beson.**

**87.** *(përkujto)* **Ditën kur i fryhet surit, e të frikësohet kush është në tokë, përpos kë do Allahu** *(të mos frikësohet)* **dhe t'i vijnë Atij të gjithë të përulur.**

**88. E, i sheh kodrat e mendon se ato janë të palëvizshme, ndërsa ato lëvizin si retë,** *(kjo është)* **mjeshtëri e Allahut që përsosi çdo send, e Ai është hollësisht i njohur se çka punoni.**

---

* Mushrikët mekas ishin këmbëngulës në pamundshmërinë e ringjalljes pas vdekjes dhe nuk mendonin se Ai, i cili solli këtë jetë duke mos qenë ata fare, ka fuqi t'i rikthejë në jetë sërish. Për atë mosbesim të tyre u drejtohet kërcënimi se do t'i gjejë edhe ata çka i gjeti mosbesimtarët e mëparshëm.

Muhammedi porositet që të mos shqetësohet pse ata nuk besojnë, e as të mos u vërë veshin intrigave të tyre, se Zoti është në mbrojtje të tij. Për pyetjen që i bënin se kur do të jetë ai ndëshkim kundër tyre, Kur'ani u thotë se një pjesë e tij tashmë i ka goditur në luftën e Bedrit, e do t'ju godasë edhe më vonë, por Zoti është shumë mëshirues e bëmirës, andaj nuk ua ngut ndëshkimin edhe pse bëjnë mëkate. Megjithatë, Ai i di të gjitha të fshehtat, si në zemrat e njerëzve, ashtu edhe në gjithësi.

Ithtarët e librit do të duhej ta besonin Kur'anin që iu shpall Muhammedit, e edhe Muhammedin të dërguar të Zotit, pse Kur'ani u sqaroi të vërtetën për mospajtimet e tyre rreth fesë, e veçanërisht rreth çështjes së Isait. Këtë të vërtetë të Kur'anit do ta gjejnë pranë Zotit në ditën e kijametit, kur Ai do të gjykojë mes tyre për mospajtimet në këtë jetë.

Termat: të vdekur, të shurdhët, të verbër janë në alegori, mexhazë e aludohet në ata njerëz, që nuk i studiojnë faktet që i parashtron Kur'ani, që nuk duan të dëgjojnë këshillat e bukura, që nuk marrin përvojë nga ngjarjet e popujve të mëparshëm, andaj për ta nuk ka shpresë se do të gjejnë rrugën e vërtetë. Vetëm besimtarët dëgjojnë me vëmendje dhe përfitojnë nga mësimet e Kur'anit.



**89. Kush ka bërë vepër të mirë, atij do t'i takojë *(shpërblim)* edhe më i mirë se ajo dhe ata do të jenë të siguruar prej tmerrit të asaj dite.**

**90. E kush do të paraqitet me punë të këqia *(me besim të gabuar)*, ata do të hidhen të përmbysur në fytyrat e tyre në zjarr. *(u thuhet)* Ju nuk shpërbleheni me tjetër pos me atë që punuat.**

**91. Unë jam urdhëruar të adhuroj vetëm Zotin e këtij qyteti, të cilin Ai e bëri të shenjtë, se Atij i takon çdo send, dhe jam urdhëruar të jemë prej besimtarëve të sinqertë.**

**92. E, edhe ta lexoj Kur'anin, e kush pranon udhëzimin e tij, ai udhëzohet vetëm për të mirën e vet, e kush ka humbur, ti thuaj: "Unë vetëm tërheq vërejtjen".**

**93. Dhe thuaj: "Falënderoj Allahun, e Ai do t'ua tregojë argumentet e veta dhe do t'i kuptoni ato atëherë *(kur nuk u bën dobi)*. Zoti yt nuk është indiferent ndaj asaj që veproni ju".***

## SURETU EL KASAS

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Ta, Sinë, Mimë.**

**2. Këto janë ajetet e librit *(të Kur'anit)* të plotkuptueshëm.**

**3. Që po t'i lexojmë ty nga lajmi rreth Musait e faraonit, e që është e vërtetë për një popull që beson.**

**4. Me të vërtetë, faraoni ka ngritur kryet lart në tokë, e popullin e saj e ka grupëzuar dhe një grup prej tyre e shtyp, ashtu që djemt e tyre ua mbyt, e gratë e tyre ua lë të jetojnë. Vërtet, ai ishte prej më shkatërrimtarëve.**

**5. E Ne duam t'i lartësojmë ata që u shtypën në tokë, t'i bëjmë udhëheqës dhe t'i bëjmë trashëgues.**

* Kur do të jetë afër koha e ndëshkimit të atyre që nuk besuan dhe koha e kijametit, do të dalë një shtazë nga toka - **"dabetul erdi"**, e cila do t'u flasë njerëzve, do t'i mallkojë ata që nuk besuan argumentet e Zotit. Sipas hadithit që e shënon imami Ahmed në musnedin e vet: kijameti, katastrofa e përgjithshme, nuk do të ndodhë para se të paralajmërohen dhjetë shenja... e në mesin e tyre e numëron edhe **"dabetul erdin"**... Po ashtu edhe Muslimi e shënon në Sahihun e vet me disa ndryshime në vetë citatin e hadithit.

Në ditën e tubimit pas ringjalljes, do të tubohen në grupe të gjithë ata që nuk pranuan mësimet e Zotit, do të jenë të rrethuar dhe të shtrënguar e të shtyrë me rrëmbim drejt vendit ku do të përgjigjen për veprat e bëra, do t'u thuhet se i mohuat faktet e Allahut, duke mos i studiuar ato, dhe ata, pa e folur asnjë fjalë, i kap dënimi.

Kur do t'i fryhet surit, do të trishtohet nga frika çdo kush, përpos pejgamberëve, shehidëve dhe engjëjve, e pastaj të gjithë me respekt do t'i paraqiten Zotit. Ka mendime se surit **(bririt)** do t'i fryhet tri herë: njëherë për frikësim, herën tjetër për shkatërrimin e çdo gjëje dhe për vdekjen e gjallesave, dhe herën e fundit për ringjallje.

Çdo vepër e mirë do të shpërblehet shumëfish. Vepra e keqe për të cilën flitet në këtë ajet, është kufri, mosbesimi, e jo vepër e keqe e ndonjë besimtari, ngase ndëshkimi që përmendet për të: hudhjen në xhehenem me fytyra të përmbysura, e pësojnë vetëm idhujtarët, por jo edhe besimtarët mëkatarë.

Në fund, Pejgamberi urdhërohet të deklarohet haptazi për drejtimin e vet në besim, për detyrën që e ka ndaj njerëzve dhe ta falënderojë Allahun për pozitën e lartë, të cilën ia dhuroi si mëshirë për mbarë botën.

***Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i kaptinës "En Nemlu". I falënderuar je prej meje o i Madhërishëm!***

# SURETU EL KASAS
## KAPTINA 28

*E zbritur në Meke, pas sures Neml, ajete: 88*

*Kjo kaptinë dhe dy para saj, kanë një pajtueshmëri në programin e shpjegimit të shumë çështjeve si dhe në qëllime; andaj, kjo sqaron më në detaje çështjet që ishin më të përgjithësuara në dy kaptinat para kësaj, ose plotëson ndonjerën prej tyre.*

*Si më esenciale në këtë kaptinë parashtrohet ideja e arsyetimit, e mendjes së shëndoshë dhe përkundër saj, arroganca, mizoria e dominimi. Si bindje e kotë, por e dëmshme, përshkruhet tregimi rreth faraonit, i cili në mënyrë jo njerëzore e shtypte popullin e beni israilve, ua mbyste burrat e ua lënte gratë, e më në fund veten e konsideroi zot, dhe me ndihmën e ndihmësit të tij, përmes Hamanit përpiqej ta mashtrojë popullin se do të arrijë në qiell e do ta kundërshtojë, nëse e gjen, Zotin e Musait.*

*Tregimi tjetër rreth të vërtetës e të kotës, pasqyrohet si rrjedhim i pasurisë dhe i komoditetit, i cili nga mendjemadhësia tradhton rrugën e drejtë.*

*Në fillim përshkruhet qëndrimi mizor i faraonit, e më vonë lindja, rritja dhe pjekuria e Musait dhe përmes këtij tregimi kuptohet urtësia e Zotit se si e frymëzoi nënën e frikësuar të Musait që foshnjën ta hedhë në lumë, si e gjeti familja e faraonit dhe nuk e mbyti, si nuk pranoi gjinin e asnjë gruaje tjetër pos të nënës së vet, se si kur u rrit dhe u bë i pjekur rastësisht e mbyti atë egjiptasin, si iku në Medjen dhe u martua me bijën e Shuajbit, e mandej u urdhërua të kthehet në Egjipt dhe ta kundërshtojë faraonin, etj.*

*Nga fundi i kësaj kaptine jepen udhëzime për rrugën e mbarë, rrugën e besimit të drejtë, të cilën e praktikuan dhe e mësuan të gjithë të dërguarit e Zotit xh. sh.*

*Quhet: "**El Kasas**" - tregime, ngase në detaje Zoti na e përshkruan tregimin për Musain prej lindjes së tij e deri kur i jepet shpallja e edhe shumë çudira të tjera, të cilat na japin të kuptojmë për mdihmën e Zotit ndaj të dashurëve të vet.*



6. Dhe atyre t'u japim pushtet në tokë, e faraonit, Hamanit dhe ushtrisë së këtyre dyve t'ua tregojmë atë që i ruheshin *(ia kishin frikën)*.

7. Ne nënën e Musait e inspiruam: t'i japë atij gji, e kur të keshë frikë për të, atëherë atë hidhe në lumë, e mos u frikëso as mos u pikëllo, se Ne do ta kthejmë atë ty dhe do ta bëjmë atë nga të dërguarit.

8. E atë e gjeti familja e faraonit, ashtuqë në fund ai t'u bëhet atyre armik e dëshprim. Vërtet, faraoni, Hamani dhe ushtria e tyre ishin kundërshtarë *(gabonin me qëllim)*.

9. E gruaja e faraonit tha: "Shpresë gëzimi për mua dhe për ty, mos e mbytni atë, ndoshta do të na sjellë dobi ose do ta adoptojmë për fëmijë". Pra ata nuk e dinin rrjedhimin.

10. E zemra e nënës së Musait agoi e zbrazët *(kur kuptoi se ka rënë në duar të faraonit)* dhe gati ta zbulojë atë *(fëmijën)*, sikur të mos ia forconim Ne zemrën e saj që të bëhet e bindur *(në premtimin e Allahut)*.

11. E ajo i tha motrës së tij: "Gjurmoje atë", kurse ajo e shikonte atë prej së largu dhe ata nuk e hetonin *(se ishte motra e tij që e përcjell)*.

12. Ndërsa Ne ia patëm ndaluar atij më parë thithjen e gjinit, e ajo *(motra e Musait)* tha: "A doni t'ju tregoj për një familje që do të kujdeset për të dhe që do të jenë të sinqertë ndaj tij?"

13. Dhe ashtu atë e kthyem te nëna e vet që ajo të jetë e kënaqur e jo e pikëlluar dhe që ta kuptojë ajo se premtimi i Allahut është i vërtetë e i sigurt, por shumica e tyre nuk e dinë.*

---

* Shkronjat e ndara në fillim japin për të kuptuar se ky libër i mrekullueshëm dhe i pashoq, është i përbërë prej shkronjave të tilla. Përmes engjëllit Xhibril, Muhammedit i lexohet tregimi rreth Musait e faraonit në mënyrën më të vërtetë e më të sigurt, por për atë popull që e beson Kur'anin.

Faraoni i kohës së Musait ishte aq kryelartë sa që veten e quante zot, e popullin e kishte ndarë në grupe dhe atë të beni israilve e shtypte pa masë, ua mbyste meshkujt e ua linte të gjalla femrat sa për shërbime. Mëshira e Zotit ishte ta ndihmojë atë popull të shtypur, e faraonit dhe ministrit të tij, Hamanit që ishin zullumqarë, t'u tregojë se e ardhmja do të jetë në duar të atyre të shtypurëve, të cilës gjë ia kishin frikë.



14. E pasi ai *(Musai)* e arriti moshën madhore dhe u bë i pjekur, Ne i dhamë atij urtësi e dituri. Kështu ne i shpërblejmë bamirësit.

15. Dhe ai hyri në qytet në një kohë të pahetuar prej banorëve të tij, dhe në të i gjeti dy veta që po përlaheshin, njëri prej ithtarëve të tij e tjetri prej armiqve të tij, e ai i anës së tij i kërkoi ndihmë kundër armikut dhe Musai i ra grusht e ai vdiq. Ai *(Musai)* tha:" Kjo është prej veprave të djallit, e s'ka dyshim se ai është armik i hapët që shpie në humbje".

16. Ai tha: "Zoti im, unë e ngarkova veten e Ti më fal mua!" Dhe Ai ia fali, se Ai është që fal shumë, është mëshirues.

17. Ai tha: "Zoti im, betohem në ato të mira që m'i dhurove mua se kurrë nuk do të vihem në ndihmë të kriminelëve".

18. Dhe *(Musai)* agoi i frikësuar në qytet e duke pritur *(se çka po i ngjanë)*, kur qe, ai i cili e kishte kërkuar ndihmë dje, e thirri sërish *(në ndihmë)*, e Musai i tha: "Vërtet ti qenke ngatërrestar i njohur!"

19. E kur deshi ta rrëmbejë atë që ishte armik i të dyve, ai tha: "A do të më mbysësh mua siç e mbyte dje njeriun, ti nuk do tjetër, vetëm se dëshiron të bëhesh arrogant në tokë, e nuk dëshiron të jeshë nga përmirësuesit!"

20. Dhe erdhi një njeri që ngutej nga ana më e largët e qytetit e tha: "O Musa, parësimi është duke biseduar me të mbytur ty, pra ti dil *(ik)*, unë jam këshillues yti".

21. E ai doli prej aty i frikësuar e duke pritur *(se ç'po ndodh)* dhe tha: "O Zoti im, më shpëto prej popullit zullumqar."

---

Faraoni kishte urdhëruar të mbytet çdo fëmijë mashkull që lind ndër beni israelitët. Nënën e Musait e kishte frymëzuar Zoti që për një kohë t'i japë ajo gji, e kur t'i kërcënohet rreziku për te, ta hedhë në lumë e të mos frikësohet as të mos pikëllohet se Zoti do ta ruaj atë, madje edhe do ta shpallë pejgamber. Lumi e barti, e çoi kah dera e faraonit dhe atë e gjeti familja e tij. Gruaja e faraonit, Asijetu, u gëzua dhe kërkoi që të mos mbytej, ta rrisnin dhe ta adoptojnë për fëmijë. Nëna e Musait gati u çmend kur kuptoi se ai kishte rënë në duar të faraonit, por besimi në Zotin e përforcoi. Ajo i tha bijës së vet, motrës së Musait që të vështrojë prej së largu, të mos hetohet që po e përcjell se ç'po ndodh me të.



22. Dhe kur u drejtua kah Medjeni tha: "Shpresoj që Zoti im të më orientojë rrugës së drejtë".

23. E kur arriti ujin e Medjenit, aty gjeti një grumbull njerëzish që po i jepnin bagëtisë ujë, e pak më larg prej tyre vërejti dy gra që po i ndalnin *(kafshët e tyre)* e u tha: "E çka është puna e juve dyjave?" Ato që të dyja i thanë: "Ne nuk u japim ujë deri që të largohen barinjtë, kurse babai ynë është shumë i vjetër!"

24. Atëherë ai u dha ujë *(kafshëve)* të atyre, pastaj u largua anash nën një hije e tha: "O Zoti im, unë kam nevojë për çkado që të më japësh!"

25. E njëra prej tyre erdhi tek ai, ecte e turpërueshme, e tha: "Babai im të thërret që të paguaj ty shpërblimin për atë që na u dhe *(bagëtisë)* ujë!" E kur shkoi *(Musai)* tek ai dhe ia tregoi atij ngjarjen, ai i tha: "Mos ke frikë, paske shpëtuar nga populli zullumqar!"

26. Njëra prej atyre dyjave tha: "O babai im, merre këtë në shërbim me pagë, pse më i miri i atij që do ta marrësh në shërbim është ai i fuqishmi, e besniku!"

27. Ai *(Shuajbi)* tha: "Unë dëshiroj të martojë ty me njërën prej këtyre dy vajzave të mia, me kusht që të më shërbesh tetë vjet, e nëse i plotëson dhjetë, ai është vullneti yt, e unë nuk dëshiroj të rëndojë ty, e në dashtë Allahu, ti do të gjejsh tek unë mirëkuptim!"

28. Ai *(Musai)* tha: "Kjo le të mbetet mes meje dhe teje, e cilindo afat që do ta kryej nga këta të dy, nuk do të ketë përgjegjësi për mua. Për këtë që po themi Allahu është garant".

---

Familja e faraonit u interesuan për një grua që do t'i japë gji, por Musai si foshnjë nuk merrte gjinin e asnjë gruaje. Atëherë motra e Musait shfrytëzoi rastin dhe u tha se di për një grua që do të mund t'i jipte gji dhe se është e një familjeje të mirë e të ndershme. Ata çuan dhe e thirrën atë grua, në të vërtetë vetë nënën e Musait, por nuk e dinin se ajo ishte nënë e tij. Fuqia e Zotit bëri që ta shpëtojë fëmijën, ta gëzojë nënën e tij dhe t'i japë të kuptojë se udhëzimi i Zotit është i vërtetë, i sigurt dhe i pathyeshëm. Për nënën e Musait thuhet se e kishte emrin Juhaze, e për motrën Merjem ose Katime apo Kylsum. Thuhet se faraoni dyshoi kur pa se foshnja po e thith gjinin e asaj gruaje, andaj e pyeti: çka është puna që asnjë gji tjetër nuk pranoi e tëndin po? Ajo tha: Jam e tillë që çdo fëmijë më thith mua, si duket e kam qumështin të mirë!

Ia dhanë foshnjën ta mbajë në shtëpinë e vet dhe e shpërblyen me gjëra të çmueshme.



**29. E kur Musai e kreu afatin dhe udhëtoi me familjen e vet, e vërejti kah ana e Turit një zjarr, e familjes së vet i tha: "Rrini këtu, unë kam vërejtur një zjarr, ndoshta do t'ju sjell nga ai ndonjë lajm ose një urë nga zjarri që të ngroheni".**

**30. Dhe kur arriti tek ai *(zjarr)* nga ana e djathtë e luginës së atij vendi të bekuar me pemë u thirr: "O Musa, s'ka dyshim se Unë jam Allahu, Zoti i botëve!"**

**31. Dhe ti hidhe shkopin tënd! E kur e pa Musai se po lëviz si të ishte gjarpër i shpejtë, ktheu të ikë e nuk vështroi prapa. O Musa, ktheu ku ishe e mos u frikëso se me të vërtetë ti je i sigurt.**

**32. Fute dorën në xhep e ajo do të dalë e bardhë pa ndonjë të metë dhe shtrëngoje për vete krahun tënd kur të frikësohesh. Këto janë dy argumente nga Zoti yt për te faraoni dhe rrethi i tij, se me të vërtetë ata janë popull i prishur.**

**33. Ai *(Musai)* tha: "O Zoti im, unë kam mbytur një njeri prej tyre, e frikësohem se do të më mbysin!"**

**34. E vëllai im, Haruni, është më orator se unë, andaj dërgoje atë me mua ndihmë që të vërtetojë fjalët e mia. Unë kam frikë se do të më shpallin gënjeshtar.**

**35. *(Allahu iu përgjegj)* Tha: "Ne do ta forcojmë ty krahun me vëllain tënd dhe me argumentet Tona do t'ju japim pushtet juve dyve ashtu që ata të mos mund t'u afrohen juve, andaj ju të dy dhe ata që u janë bindur juve, jeni ngadhënjimtarë".**



36. E kur Musai ua solli atyre argumentet Tona të qarta, ata thanë: "Kjo nuk është tjetër vetëm se magji e trilluar dhe këtë nuk e kemi dëgjuar as ndër prindërit tanë të hershëm!"

37. E Musai tha: "Zoti im e di më së miri për atë që u erdhi me udhëzim prej Tij dhe kujt do t'i takojë përfundimi i mirë, se mizorët me siguri nuk do të kenë shpëtim".!*

38. E faraoni tha: "O ju pari, unë nuk njoh ndonjë zot tjetër për ju pos meje, andaj ti o Haman, m'i pjek *(tullat)* nga dheu e më ndërto një kullë të lartë ndoshta do të arrijë ta shoh zotin e Musait, sepse unë mendoj se vërtet ai është gënjeshtar".

39. Dhe ashtu ai dhe ushtria e tij u sollën në tokë me kryeneçësi ndaj së vërtetës dhe menduan se nuk do të kthehen te Ne.

40. Andaj, Ne e kapëm atë dhe ushtrinë e tij dhe e hodhëm në det, e shiko pra se si përfundojnë mizorët.

41. Dhe ata i bëmë prijësa që thërrasin për në zjarr dhe në ditën e kijametit atyre nuk do t'u ndihmohet.

42. Edhe në këtë botë i kemi përcjellë ata me mallkim, kurse në ditën e kijametit ata janë të përbuzur.

43. E pasi i shkatërruam popujt e mëparshëm, Ne Musait i dhamë librin që është dritë për njerëz dhe udhëzim e mëshirë që të marrin mësim.

---

* Pasi u rrit Musai dhe Zoti e pajisi me dituri, e kuptoi se rruga e besimit të atij populli ishte e gabuar, por për atë qëndrim të tij iu tërhoq vërejtja, andaj nuk kishte guxim të dukej në qytet. Në një çast, i pahetuar, hyn në qytet dhe has në dy njerëz që ishin ngatërruar ndërmjet vete, njëri kibtij e tjetri beni israil dhe ky i fundit kërkon ndihmë prej Musait. Pa ndonjë qëllim të caktuar, Musai e shtyn me grusht kibtin dhe ai vdes në vend. Musai pendohet shumë për atë rast dhe kërkon prej Zotit falje, sepse me anën e të mirave që ia dhuroi Zoti, ai bëri gabim, por Zoti ia fali.

Pas atij momenti Musai rri i fshehur, por zbulohet kur ditën tjetër i njëjti person nga beni israilët ngatërrohet me një tjetër dhe e thërret për ndihmë Musain. Një besimtar e lajmëron Musain për konsultimet e parisë së shtetit të faraonit kundër tij dhe e këshillon të ikën. Musai ik kah Medjeni e në rrugë has në një pus ku barinjtë u jepnin ujë kafshëve. Më larg, dy vajza kishin menjanuar kafshët e tyre e prisnin të largohen barinjtë dhe pastaj t'u jipnin ujë bagëtive të veta. Pusi ishte i mbuluar me një rrasë guri që me vështirësi hiqej, por pasi që i ati i tyre ishte i shtyrë në moshë, ato duhej ta kryenin atë punë. Nga mëshira, Musai u ndihmoi, e pastaj shkoi te një hije, ishte i lodhur, por edhe shumë i uritur, sepse kishte shtatë ditë që nuk kishte pasur ç'te hajë, përveç barishteve, andaj e luti Zotin ta ndihmojë. Merre me mend, njëri ndër më të zgjedhurit nga krijesat e Zotit është sprovuar deri në atë masë.



**44. E ti nuk ishe në anën perëndimore** *(të vendit ku Allahu i foli Musait)* **kur Ne Musait ia besuam shpalljen** *(e bëmë pejgamber dhe e dërguam te faraoni)*, **e ti as nuk ishe aty pran.**

**45. Por Ne krijuam popuj** *(mes Musait e teje Muhammed)*, **e koha ka zgjatur** *(ndaj, të dërguam ty)*. **Dhe ti nuk banove në mesin e popullit të Medjenit e t'iu lexosh këtyre argumentet Tona** *(lajmin për Musain, për Shuajbin, për vajzat e tij)* **, por Ne të dërguam** *(dhe të njoftuam)*.

**46. Dhe ti nuk ke qenë pranë Kodrës Tur kur Ne e thirrëm** *(Musain)*, **por** *(tregimi ynë)* **është mëshirë nga Zoti yt, për t'ia tërhequr vërejtjen një populli që para teje nuk u kishte ardhur ndonjë pejgamber, dhe ashtu ata të marrin mësim.**

**47. Dhe të mos thonë, kur t'i godasë ndonjë e keqe e papritur, të cilën e kanë merituar vetë: "Zoti ynë, përse nuk na ke dërguar ndonjë pejgamber që të pasonin argumentet Tua e të bëheshim besimtar!"**

**48. E kur atyre u erdhi e vërteta nga ana Jonë, ata thanë: "Përse nuk iu dha atij** *(Muhammedit)* **sikurse iu dha Musait** *(ndonjë mrekulli materiale)*! **Po a nuk e mohuan atë që iu dha Musait më parë?" E, thanë: "Dy magji që përmbajnë njëra-tjetrën. Dhe thanë: Çdonjërën prej tyre ne e mohojmë!"**

**49. Thuaj: "Nëse është e vërtetë çka thoni, atëherë sillnie një libër prej Allahut që është edhe më udhëzues se këta dy** *(Tevrati e Kur'ani)*, **e t'i përmbahem edhe unë atij?"**

**50. E nëse ata nuk të përgjigjen ty, atëherë dije se ata ndjekin vetëm dëshirat e veta, e kush është më i humbur se ai që duke mos pasur fakt prej Allahut, ndjek epshin e vet? S'ka dyshim se Allahu nuk udhëzon popullin zullumqarë.**

---

Vajzat kthehen në shtëpi, i tregojnë të atit për ndihmën e një njeriu, e ai e dërgon njërën vajzë ta ftojë për shpërblim. Vajza e ndershme, përpiqej t'i mbuloje pjesët e trupit. Por Musai ishte edhe më i ndershëm, e urdhëron vajzën të ecë prapa tij dhe t'i tregojë për rrugën.

Kur arriti tek i zoti i shtëpisë, ai plak kishte qenë Shuajbi, e Musai i tregoi për rastin e vet dhe ai i tha se ishte i shpëtuar prej atij populli zullumqarë. Shuajbi bisedoi me Musain për shërbim si bari dhe Musai pranoi. E martoi me njërën nga vajzat e veta. Si duket Musai qëndroi aty si bari dhjetë vjet, e pastaj e mësyu Egjiptin. Rrugës iu dha shpallja e parë, përmes Zotit u njoftua për dy mrekullitë dhe iu dha shenjë se e vërteta do të shkëlqejë si dora e tij.



**51. Ndërsa Ne pandërprerë u dërguam atyre shpalljen, ashtuqë të mendojnë.**

**52. E atyre që Ne u dhamë librin përpara këtij, disa prej tyre i besojnë këtij *(Kur'anit).***

**53. Dhe kur u lexohet atyre, thonë: "Ne i kemi besuar atij, ajo është e vërtetë prej Zotit tonë, ne edhe para tij kemi qenë myslimanë!"**

**54. Atyre u jepet shpërblim i dyfishtë për arsye se bënë durim, dhe ata të keqen e largojnë me të mirën, e nga ajo që Ne i furnizuam, ata japin.**

**55. Dhe kur e dëgjojnë ndonjë llomotitje marrëzie, i kthejnë shpinën dhe thonë: "Ne kemi veprat tona e ju tuajat, qofshi larg nesh, ne nuk na duhen injorantët!"**

**56. Është e vërtetë se ti nuk mund ta udhëzosh atë që do ti, por Allahu udhëzon kë të dojë dhe Ai është që di më së miri për të udhëzuarit.**

**57. Ata thanë: "Nëse ne ndjekim rrugën e drejtë se bashku me ty, ne me të shpejtë do të jemi të dëbuar prej vendit tonë!" Po a nuk u siguruam Ne atyre një vend të shenjtë e të sigurt që aty sillen frutat e çdo sendi si furnizim nga ana Jonë, por shumica e tyre nuk e dinë.***

**58. E sa vendbanime që përbuzën jetën e vet Ne i kemi shkatërruar, e ja, ato janë shtëpitë e tyre, që pas tyre ato pak kohë janë banuar prej dokujt dhe Ne ishim trashëgues të tyre.**

**59. Zoti yt nuk është i tillë që të shkatërrojë vendbanimet para se në kryeqendër të tyre të dërgojë pejgamber, i cili do t'u lexojë atyre argumentet Tona, dhe Ne nuk shkatërruam vendbanime, pos vetëm kur banorët e tyre ishin zullumqarë.**

---

* Faraoni e dinte se Zoti i tij ishte Ai që e krijoi atë dhe popullin e tij, por nuk donte të pranojë paaftësinë e vet se do të vdesë dhe do të ringjallet e do të përgjigjet para Zotit Krijues, andaj bëri aso lajthimesh gjoja se do të arrinte në qiell e ta shohë se a ka zot tjetër. Atë dhe popullin e tij Zoti i dënoi në këtë jetë duke i mbytur në ujë, i mallkoi dhe i bëri këshillë të atyre që ndjekin rrugën e tij për në xhehenem.

Pas shkatërrimit të popujve të lashtë, Musait i dërgoi Tevratin dhe thuhet se pas zbritjes së Tevratit, asnjë popull nuk është ndëshkuar me ndonjë dënim nga qielli, përveç banorëve të atij vendi që u shndërruan në majmunë. Mirëpo, për shkak se ndërmjet kohës së Musait e të Muhammedit ishte një periudhë e gjatë, njerëzit shumë sende i harruan e shumë të tjera i ndryshuan, prandaj dërgimi i Isait pejgamber, e mandej i Muhammedit nja gjashtë shekuj pas tij, ishte nevojë e domosdoshme, sidomos për arabët, të cilët nuk kishin pasur të dërguar për shumë kohë. Dërgimi i pejgamberëve është kundërargument ndaj atyre që nuk besuan dhe deshën të arsyetohen se nuk kanë ditur për rrugën e drejtë.

Tregimet rreth ngjarjeve të popujve të lashtë, e posaçërisht i disa detajeve, vërtetojnë se Kur'ani është shpallje e Zotit e komunikuar Muhammedit, përndryshe si do të mund t'i shpjegonte ato ndodhi në hollësi, kur dihet se nuk ishte i shkolluar, madje as të shkolluarit e tjerë nuk dinin asgjë për ato detaje.

Dyfish të shpërblyer ishin ata që i kishin besuar shpalljes së mëparshme, e kur u shpall Kur'ani, i besuan edhe atij.



60. Dhe çdo gjë që u është dhënë juve është kënaqësi dhe shije e kësaj bote, ndërsa ajo që është tek Allahu *(thevabi)* është shumë më e mirë dhe e përhershme, pra, a nuk mendoni?

61. A është ai, të cilit Ne i kemi premtuar një premtim të mirë *(për xhennet)*, sikurse ai të cilit i kemi dhënë kënaqësi të kësaj jete, kurse në ditën e kijametit ai do të jetë prej të dënuarve?

62. *(përkujto)* Ditën kur i thërret ata e u thotë: "Ku janë ata shokët e Mi, të cilët ju i pandehnit *(si zota)*?"

63. E ata, të cilët e merituan fjalën *(dënimin)*, thonë: "Zoti ynë, këta janë që ne i humbëm, i humbëm ata si humbëm edhe vetë, ne para Teje tërhiqëm se ata nuk na adhuruan neve!"

64. Dhe u thuhet: "Thirrni zotat tuaj"! Ata i thërrasin, por ata nuk u përgjigjen dot, dhe e shohin dënimin. E atëherë *(do të dëshironin)* sikur të kishin qenë në rrugën e drejtë *(e të mos e përjetonin dënimin)*.

65. Dhe ditën kur *(Allahu)* i thërret ata e u thotë: "Çfarë përgjigje u keni dhënë të dërguarve?"

66. Atë ditë atyre u humbin faktet dhe ata nuk konsultohen ndërmjet vete.

67. E për sa i përket atij që është penduar, që ka besuar dhe ka bërë vepra të mira, ai le të shpresojë se është nga të shpëtuarit.

68. Zoti yt krijon çka të dojë dhe zgjedh kë të dojë, atyre nuk u takon zgjedhja. I pastër edhe i lartë është Allahu nga çka i përshkruajnë për shok.

69. Dhe Zoti yt e di se ç'fshehin zemrat e tyre dhe se ç'shfaqin haptazi.

70. Ai është Allahu, nuk ka Zot tjetër pos Tij, vetëm Atij i takon falënderimi në këtë botë dhe në botën tjetër dhe vetëm Atij i takon gjykimi dhe te Ai ktheheni.*

---

Për ajetin numër 56, shumica e komentatorëve janë të mendimit se kishte të bëjë me axhën e pejgamberit, me Ebu Talibin, por sipas rregullit të përgjithshëm, sipas së cilit çështjet duhet studiuar në bazë të kuptimit të përgjithshëm, e jo sipas shkakut, kuptohet se e tërë kompetenca për udhëzim definitiv në rrugën e drejtë është e Allahut dhe e askujt tjetër, qoftë ai edhe pejgamber.

Qabja me rrethinë ishte vend i shenjtë dhe i sigurt, ngase në të nuk zhvillohej luftë, madje edhe pse ishte vend guror dhe jopjellor, aty silleshin frutat nga të gjitha vendet dhe prej të gjitha llojeve. Atë privilegj e gëzonin kufarët arabë edhe para islamizmit, e do ta gëzonin edhe më shumë në fenë islame, por nga injoranca nuk pranuan rrugën e drejtë, e jo nga ndonjë arsye tjetër.

* Me zhdukjen e popujve të mëparshëm, mekasve u tërhiqet vërejtja me vendet që tani kishin mbetur të shkretëruara, duke mos banuar askush në to, përveç ndonjë kalimtari që përkohësisht ndalej në to. Ata patën përbuzur të mirat e Zotit, nuk i pranuan udhëzimet e as pejgamberët, ashtu si bënin edhe mekasit me Pejgamberin tonë. Zoti nuk ndëshkoi asnjë popull pa ia dërguar njëherë pejgamberin, pa ia treguar udhën e drejtë, e nëse edhe mëtutje e vazhdonin rrugën e gabuar, atëherë dënimi ishte masë e domosdoshme.



**71. Thuaj: "Sikur Allahu t'a bënte natën të përhershme *(t'ua zgjaste)* deri në ditën e kijametit, ç'mendoni, cili zot pos Allahut do t'ju sillte juve dritë? A nuk merrni vesh".**

**72. Thuaj: "Më tregoni, nëse Allahu ua bën ditën të vazhdueshme deri në ditën e kijametit, cili zot pos Allahut do t'ju sjellë natë që të pushoni në të? A nuk shihni *(sa po gaboni)*!"**

**73. Po nga mëshira e Tij, u bëri juve natën dhe ditën për të pushuar në të dhe për të përfituar nga begatitë e Tij, prandaj, të jini mirënjohës!**

**74. Dhe ditën që i fton *(Allahu)* e, thotë: "Ku janë ata që i menduat shokë të Mi?"**

**75. Dhe Ne do të nxjerrim prej çdo populli dëshmitarë e u themi: "Sillni argumentin tuaj!" Atëherë do ta kuptojnë se e drejta *(për Zot)* është vetëm e Allahut, dhe dështon çdo trillim i tyre.**

**76. Karuni ishte nga populli i Musait dhe ai shtypte atë popull ngase Ne i patëm dhënë aq shumë pasuri sa që një grup i fuqishëm mezi bartnin çelësat e *(pasurisë së)* tij, e kur populli i vet i tha: "Mos u kreno aq fortë sepse Allahu nuk i do të shfrenuarit!"**

**77. Dhe me atë që të ka dhënë Allahu, kërko *(ta fitosh)* botën tjetër, e mos le mangu atë që të takon nga kjo botë, dhe bën mirë ashtu siç të ka bërë Allahu ty, e mos bën të këqia në tokë, se Allahu nuk i do çrregulluesit.**

---

Të mirat e kësaj bote sado që të jenë të këndshme e të bukura, nuk kanë ndonjë peshë, sepse janë të përkohshme. Të mirat të cilat Zoti ua premtoi besimtarëve, e që është e sigurt se do ti gëzojnë, janë shumë më të vlefshme dhe janë të përjetshme, andaj njerëzit e mençur duhet të mendojnë e të mos i vlerësojnë njësoj.

Megjithatë, që disa njerëz u prijnë punëve të këqia dhe si të tillë e bartin përgjegjësinë më të madhe edhe për ata që i mashtruan, të mashtruarit nuk mund t'i shmangen përgjegjësisë, sepse çdokush duhet të angazhojë mendjen e vet për të gjetur të vërtetën, e jo duke imituar të tjerët duke i pasuar verbërisht.

Në ditën e kijametit Zoti u drejtohet njerëzve me thirrje se çfarë iu përgjigjen ata thirrjes së pejgamberëve, e atyre u humb lidhja sa që nuk mund ta flasin asnjë fjalë.

Mekasit thonin se do ta pranonin pejgamber ndonjë njeri të madh e me famë të madhe, e jo jetimin. Zoti krijon çka të dojë, cakton pejgamber kë të dojë, Ai i di edhe qëllimet e tyre të fshehta, pra i madhërishëm është Ai, i falënderuar për të mirat e kësaj dhe botës tjetër. Vetëm Ai është Zot. Ai vendos, tek Ai është e ardhmja!



**78. Ai *(Karuni)* tha: "Më është dhënë vetëm në saje të dijes sime!" Po a nuk e di ai se Allahu shkatërroi para tij nga popujt e lashtë asish që ishte edhe më i fuqishëm e më i pasur se ai, por mëkatarët kriminelë as që do të pyeten për fajet e tyre *(meqë Allahu e di)*.**

**79. E ai *(Karuni)* doli para popullit të vet me stolinë e vet, e ata që kishin synim jetën e kësaj bote thanë: "Ah, të kishim pasur edhe ne ashtu si i është dhënë Karunit, vërtetë ai është fatbardhë!"**

**80. E ata që ishin të zotët e diturisë thanë: "Të mjerët ju, shpërblimi i Allahut është shumë më i mirë për atë që besoi dhe bëri vepër të mirë, po atë nuk mund ta arrijë kush përveç të durueshmëve!"**

**81. Po Ne atë dhe pallatin e tij i shafuam në tokë dhe, veç Allahut nuk pati ndonjë që ta mbrojë e as vetë nuk pati mundësi të mbrohet.**

**82. E ata që dje lakmuan të ishin në vendin e tij, filluan të thonë: "A nuk shihni se Allahu me të vërtetë i jep begati e komoditet atij që do nga robërit e vet, e edhe ia mungon atë atij që do, e sikur Allahu të mos bënte mëshirë ndaj nesh, do të na sharronte në tokë edhe neve; sa habi, se si jobesimtarët nuk gjejnë shpëtim!"**

**83. Atë, vend të përjetshëm *(xhennetin)* u kemi përcaktuar atyre që nuk duan as mendjemadhësi e as ngatërresë në tokë, e përfundim i këndshëm u takon atyre që i frikësohen Allahut.**

**84. Kush sjell me vete punë të mirë, atij do t'i takojë shpërblimi edhe më i madh, ndërsa ai që paraqitet me punë të këqija, do t'i jepet dënim vetëm aq sa e ka merituar.**



85. S'ka dyshim se Ai që ta bëri obligim Kur'anin, Ai do të kthejë ty aty kah erdhe. Thuaj: "Zoti im e di më mirë kush është që solli udhëzim të drejtë dhe kush është në humbje të sigurt".

86. Ti as nuk ke shpresuar se do të shpallet ty libri, por kjo është mëshirë e Zotit tënd, andaj ti kurrsesi të mos jeshë ndihmëtar jobesimtarëve.

87. Dhe kurrsesi ata të mos shmangin ty nga ajetet e Allahut meqë ato t'u kanë shpallur ty, edhe ti thirr te Zoti yt dhe kurrsesi mos u bën pasues i dëshirave të idhujtarëve.

88. Veç Allahut mos adhuro ndonjë zot tjetër, s'ka të adhuruar tjetër veç Tij. Çdo send zhduket e Ai jo. Vetëm Atij i takon gjykimi dhe tek Ai do të ktheheni!"*

## SURETU EL ANKEBUTË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

1. Elif, Lamë, Mimë.

2. A menduan njerëzit të thonë: "Ne kemi besuar, e të mos vihen në sprovë?"

3. Ne i sprovuam ata që ishin para tyre, ashtu që Allahu gjithqysh do t'i dallojë ata që e thanë të vërtetën do t'i dallojë dhe gënjeshtarët.

4. A mos menduan ata që bëjnë vepra të këqija *(krime)* se do të na shpëtojnë *(t'i ikin dënimeve)*? Sa i shëmtuar është gjykimi i tyre!

5. E kush shpreson takimin *(shpërblimin)* e Allahut, s'ka dyshim se afati i Allahut do të vijë pa tjetër, e Ai është dëgjusi i dijshmi.

6. E kush lufton *(përpiqet për të mirë)*, ai bën luftë për vete, se Allahu vërtet nuk ka nevojë për askë në tërë botën.

* Rregullimi i natës për të pushuar e ditës për të punuar, është mirësi nga i madhi Zot, sepse edhe nëse mund të pushohet në ndonjë rast ditën, kurse të punohet natë, ato janë raste të rralla dhe nuk mund të jenë aq të përshtatshme. Për këtë të mirë duhet falënderuar vetëm Allahun.

Karuni ishte nga të afërmit e Musait, si duket ishte nga ata të shtatëdhjetit që shkuan me Musain në Tur, ishte një ndër më të aftit në leximin e Tevratit, por e tradhtoi besimin e drejtë, ia kishte zili Musait si pejgamber, e edhe Harunit si i parë, prandaj nuk falënderoi Zotin për atë pasuri aq të madhe që ia dhuroi, por iu rrit mendja dhe i përbuzi të gjitha ato të mira. Atë dhe pasurinë e tij e lëshoi toka, ajo ishte masë ndëshkimore kundër mendjemadhësisë së tij. Besimtarët e sinqertë i patën thënë: Përpiqu e fitoje xhennetin me këto të mira, bën mirë siç bëri Zoti ndaj teje, e ani, gëzoi edhe të mirat e kësaj jete që janë të lejuara, por ai, përkundër këshillave, edhe mëtej ishte arrogant. Ata që i patën lakmi atij, u dëshpruan kur panë shkatërrimin e tij dhe u bindën se vetëm Zoti është Ai, i cili sipas urtësisë së vet, të cilën askush nuk mund ta kuptojë, i jep pasuri kujt të dojë dhe nuk i jep kujt të dojë, vetëm Ai e di pse. Ndodh që i jep, por jo për ta nderuar, ndodh që nuk i jep, por jo për ta nënçmuar, ajo është dëshirë dhe urtësi e Tij.

Vepër e mirë, e bukur është ajo që, kur e sheh i zoti në ditën e kijametit, i hijeshohet fytyra prej gëzimit, andaj edhe quhet e bukur. Ajo është vepër që njeriu e bën vetë ose dikush tjetër për te, f.v. sadaka për babë, nënë etj. Vepër e mirë është edhe qëllimi, orvatja për të, edhe nëse nuk realizohet, por kjo shpërblehet një për një, e jo shumëfish si ajo që kryhet.

Në ajetin 85 mendohet se Muhammedit i është premtuar qysh heret se do të rikthehet prej Medinës në Meke.

Pejgamberi porositet të mos lëshojë pe në asnjë rregull të mësimeve Kur'anore, të mos bëjë kurrfarë kompromisi me jobesimtarë, e kjo vlen edhe për besimtarët, sepse e gjithë fuqia, madhëria i takon vetëm Allahut që çdo send zhduket e Ai jo; Ai gjykon, tek Ai është fati i lumtur.

*Me ndihmën e Zotit , përfundoi përkthimi dhe komentimi i kaptinës "El Kasas". Falënderimi i takon vetëm Allahut!*

# SURETU EL ANKEBUTË
## KAPTINA 29

*E zbritur në Meke, pas sures Rum, ajete: 69*

*Besimtarët në Meke ishin edhe në numër pak, andaj përjetonin sprova e mundime të papërshkruara prej idhujtarëve mekas. Kur'ani në fillim të kësaj kaptine vën në dukje se sprovat janë ligje të Zotit gjatë jetës në këtë botë, e sidomos kur është fjala për besimin, për imanin. Përmendën edhe disa njerëz që menduan se besimi është vetëm fjalë, të cilën duhet thënë me gjuhë, e nëse vjen puna të sprovohet, të tillët e lëshojnë besimin, për t'u ikur sprovave të kësaj jete dhe mendojnë se sprovat në këtë jetë janë shumë më të lehta se azabi i xhehenemit.*

*Në këtë kaptinë përshkruhen disa vuajtje e sprova të pejgamberëve, që i përjetuan gjatë përpjekjeve të tyre për ta vënë në zbatim urdhërin dhe porosinë e Zotit. Bëhet fjalë për përpjekjet e Nuhut gjatë nëntëqind e pesëdhjetë viteve duke thirrë atë popull në rrugën e drejtë - Megjithatë, vetëm një numër i vogël iu përgjegjën thirrjes së Tij. Përmenden edhe argumentet bindëse, të cilat Ibrahimi, babai i pejgamberëve ia solli atij populli, e ata deshën ta mbysin ose ta djegin.*

*Në ajetet e kësaj kaptine sqarohet dhe vërtetohet se Kur'ani është fjalë e Zotit, kurse Muhammedi është i dërguar i Zotit.*

*Përmendet urtësia e të madhit Zot që Muhammedi të mos jetë i shkolluar, të mos jetë që lexon libra ose shkruan, ashtu që armiqtë të mos mund ta vëjnë në dyshim çështjen e Kur'anit se vërtet është fjalë, shpallje e Zotit, e jo e Muhammedit të pashkolluar.*

*Premtimi i sigurt prej Zotit të madhërishëm se do t'i ndihmojë ata që përpiqen për të vërtetën, gjendet në fund të kësaj kaptine.*

*Quhet: "**Suretul Ankebut**" - Kaptina e marimangës, ngase të një shembull zotat e trilluar krahasohen me fuqinë e shtëpisë, pëlhurës së marimangës.*



**7. Po ata që besuan dhe bënë vepra të mira, Ne me siguri do t'ua shlyejmë të këqijat e do t'i shpërblejmë më së miri për atë që vepruan.**

**8. Ne e kemi obliguar njeriun me punë të mirë ndaj prindërve të vet, e nëse ata të dy përpiqen të shpiejnë ty që të më përshkruash Mua shok *(zot tjetër)* për çka ti nuk di asgjë, atëherë ti mos i respekto ata. Kthimi juaj është tek Unë, e Unë do t'ju njoftoj për atë që keni vepruar.**

**9. E ata që besuan e bënë vepra të mira, ata do t'i radhisim ndër më të mirët.**

**10. Ka disa njerëz që thonë: "Ne i kemi besuar Allahut, e kur goditet me ndonjë të keqe për shkak të *(rrugës së)* Allahut, ai sprovimin prej njerëzve e trajton si dënimin e Allahut *(prej të cilit njerëzit ikin prej mosbesimit në besim)*, e nëse vjen ndonjë fitore prej Zotit tënd, ata do të thonë: "Ne kemi qenë me ju!" Po a nuk është Allahu që di më së miri për atë që është në zemrat e njerëzve?**

**11. Allahu do t'i vërë ne pah ata që besuan dhe do t'i vërë në thumb hipokritët.**

**12. Ata që nuk besuan u thanë atyre që besuan: "Ejani në rrugën *(në fenë)* tonë, e ne po i bartim mëkatet tuaja *(po qe se është mëkat rruga jonë)*. Po ata nuk do të bartin asgjë nga mëkatet e tyre, në të vërtetë ata janë gënjeshtarë.**

**13. Ata pa tjetër do të bartin barrën e vet, e me atë të veten edhe barrë të tjera, e në ditën e kijametit do të merren në përgjegjësi për atë që kanë trilluar.***

**14. Ne e dërguam Nuhun te populli i vet, e ai kaloi ndër ata njëmijë pa pesëdhjetë vjet, e ata meqë ishin horra i përfshiu vërshimi.**

---

* Është ligj i Zotit xh. sh. që njerëzit të sprovohen, pse përndryshe nuk do të dihej i sinqerti prej atij që nuk është i sinqertë. Kjo lloj sprove është në të mirë të njerëzve, sepse ata do t'i kuptojnë miqtë dhe armiqtë. Allahut nuk i nevojitet një sprovë e tillë. Ai i di të gjitha të fshehtat, i di qëndrimet dhe qëllimet e njerëzve dhe pa i sprovuar ata fare. Besimtarët duhet t'i njohin ligjet e Zotit dhe të jenë të qëndrueshëm, të fortë në çdo rast sprovimi, pse ata e besojnë shpërblimin që i pret tek Allahu dhe e dinë se çdo përpjekje e tyre është në të mirë të tyre dhe mundi i tyre do të shpërblehet shumëfish.

Urdhëri i Zotit për sjellje të mirë ndaj prindërve buron nga arsyeja se fëmijët nuk janë aq të prirur për respekt ndaj tyre, e Allahu i obligoi me atë që është kundër natyrës së tyre, ashtu që ai veprim të çmohet ibadet. Prindërit nuk duhet respektuar, nëse tentojnë të largojnë prej rrugës së drejtë. Ky ajet shpallet rreth Sad ibni ebi Vekas. Ai thotë: Isha respektues i denjë ndaj nënës, e kur pranova fenë islame më tha: ose lerë atë fé ose do të bëjë grevë urie deri sa të vdesë, e ti do të turpërohesh. Unë i thashë: Mos oj nënë, se unë nuk largohem kurrë prej asaj feje. Ajo filloi grevën, qëndroi një ditë e një natë, e luta ta ndërprejë grevën, por ajo vazhdoi edhe një ditë e një natë tjetër, kur pashë ashtu i thashë: Oj nënë, ta dijsh se edhe t'i kishe njëqind shpirtra e të dalin njëri pas tjetrit, unë kurr nuk do të largohem prej kësaj feje, në daç ha në daç mos ha! Kur e pa qëndrimin tim, filloi të hajë.



**15. Ndërsa atë vetë dhe të tjerët që ishin në anije, i shpëtuam dhe Ne atë *(ngjarje)* e bëmë argument për tërë botën.**

**16. Edhe Ibrahimin *(e dërguam)* kur ai popullit të vet i tha: "Adhuronie Allahun dhe keni frikë prej Atij, se kjo, nëse e kuptoni, është shumë më mirë për ju.**

**17. Ju në vend të Allahut jeni duke adhuruar vetëm idhuj që i trilloni vetë si gënjeshtarë. S'ka dyshim se ata që i adhuroni në vend të Allahut, nuk posedojnë furnizimin tuaj, pra kërkonie furnizimin tek Allahu, adhuronie Atë dhe shprehni falënderimin Atij, pse tek Ai do të ktheheni".**

**18. Po nëse ju përgënjeshtroni, edhe popuj para jush përgënjeshtruan, e të dërguarit nuk i takon tjetër pos komunikimi i kuptueshëm.**

**19. A nuk e kanë vërejtur ata se si Allahu e nis krijimin, e pastaj atë e përsërit, e kjo është lehtë për Allahun.**

**20. Thuaj: "Udhëtoni nëpër tokë e shikoni se si filloi krijimi, pastaj Allahu e fillon krijesën tjetër *(ringjalljen)*. Është e vërtet se Allahu ka mundësi për çdo send.**

**21. Ai ndëshkon atë që do dhe mëshiron kë të dojë dhe tek Ai do të silleni.**

**22. Ju nuk keni mundësi ta bëni të paaftë *(Zotin tuaj t'ju dënojë)* as në tokë e as në qiell, dhe përpos Allahut, nuk keni as mbrojtës as ndihmëtar".**

**23. E ata që nuk i besuan argumentet e Allahut dhe takimin me Të, të tillët kanë humbur shpresën nga mëshira Ime dhe ata i pret dënim i hidhur.**

---

Sprovimet prej njerëzve sado që të jenë të rënda, ato nuk kanë peshën e dënimit të Zotit, andaj ato nuk guxojnë të largojnë prej fesë, siç duhet larguar prej besimit të kotë nga droja e dënimit nga Allahu.

Kufarët u thonin besimtarëve, ejani në fenë tonë. Nëse me këtë beni mëkat, ne do ta bartim mëkatin tuaj për këtë, ata ishin gënjeshtarë. Por në ditën e kijametit ata vërtet do të bartin mëkatet e veta, ngase mashtruan njerëz dhe i futën në rrugë të gabuar; do të bartin edhe mëkate të tjera.



24. Po përgjegjja e popullit të tij nuk ishte tjetër vetëm të thonë: "Mbytnie atë *(Ibrahimin)* ose digjnie!" Mirëpo, Allahu e shpëtoi atë prej zjarrit. Për një popull që beson, këtu vërtet ka fakte bindëse.

25. Ai *(Ibrahimi)* tha: "Ju përqafuat, veç Allahut, idhuj vetëm sa për bashkëjetesë mes jush në jetën e kësaj bote, e në ditën e kijametit *(ndryshon gjendja)* ju do të refuzoni njëri-tjetrin; fundi juaj është zjarri, për ju nuk do të ketë ndihmëtarë".

26. Atij *(Ibrahimit)* i besoi Luti, e ai *(Ibrahimi)* tha: "Unë shpërngulem atje ku më udhëzoi Zoti im, Ai është i gjithfuqishëm, i urti".

27. Dhe Ne i dhuruam atij Is-hakun dhe Jakubin, e në pasardhësit e tij shpallëm pejgamberllëkun dhe librin e shenjtë *(librat e shpallura)*, atij i dhamë shpërblimin në këtë botë, kurse në botën tjetër do të jetë ndër të mirët e përsosur.*

28. *(Dërguam)* Edhe Lutin, i cili popullit të vet i tha: "Ju, bëni aq punë të shëmtuar sa askush para jush nga tërë bota nuk e ka bërë".

29. Ju jeni që kontaktoni meshkujt, që sulmoni njerëzit në rrugë, që në vendtubimet tuaja bëni punë të ndyta. Përgjegjja e popullit të tij nuk ishte tjetër vetëm të thonë: "Nëse e thua të vërtetën, na sill dënimin nga Allahu?"

30. Ai tha: "O Zoti im, më ndihmo kundër popullit të prishur!"

---

* Tregimi për pejgamberin Nuh dhe Ibrahim dhe i të gjitha ngjarjeve e ndodhive në jetën e tyre, është i lidhur me konstatimin në fillim të kaptinës. Sprovat në jetën e kësaj bote janë të paevitueshme, janë ligj i Zotit që mbretëron gjithnjë, prandaj, si Pejgamberi Muhammed, ashtu edhe ymeti i tij besimtarë, duhet kuptuar se rruga për në fqinjësi të këndshme e të kënaqshme pranë Zotit, kërkon durim, qëndrueshmëri dhe moral të lartë. Ky lloj sprovimi i ka goditur njerëzit më të dashur të Zotit, po me qëndrimet e tyre ata mbetën shembëlltyrë e kësaj bote, e do të jenë më fatlumët në botën tjetër.

Si duket Nuhu ishte njeriu me jetë shumë të gjatë në këtë botë, e për kalendarin e viteve të asaj kohe e di vetëm Zoti xh. sh., por duhet kuptuar se shtrembërimi i besimit të drejtë, paraqitet në popullin e Nuhut, andaj dërgohet Nuhu për rikthimin e besimit të drejtë në një Zot dhe pas tij e vazhdojnë të gjithë pejgamberët me rradhë.



31. E kur të dërguarit tanë *(engjëjt)* i erdhën me myzhde Ibrahimit, i thanë: "Ne jemi shkatërrues të banorëve të këtij qyteti, pse banorët e tij janë mizorë!"

32. Ai *(Ibrahimi)* tha: "Aty është Luti!" Ata i thanë: "Ne e dimë edhe më mirë se kush është aty, atë dhe familjen e tij do ta shpëtojmë përveç gruas së tij, ajo do të mbetet me të zhdukurit".

33. E pasi të dërguarit tonë i erdhën Lutit, ai për shkak të tyre u shqetësua dhe u ngushtua, po ata i thanë: "Mos ke frikë, as mos u pikëllo, ne të shpëtojmë ty dhe familjen tënde, përveç gruas sate që do të mbetet me të dënuarit".

34. Ne mbi banorët e këtij qyteti do të lëshojmë një dënim nga qielli për shkak se ata bëjnë punë të liga.

35. E nga ai vend Ne kemi lënë gjurmë të qartë për një popull që mendon.

36. E në Medjen *(dërguam)* vëllain e tyre Shuajbin dhe ai u tha: "O populli im, adhurone Allahun dhe kinie frikë ditën e fundit, e mos e teproni si shkatërrues në tokë!"

37. Po ata e përgënjeshtruan, andaj i përfshiu tërmeti dhe aguan të shtanguar *(të ftohur e të vdekur)* në shtëpitë e tyre.

38. *(I shkatërruam)* Edhe Adin e Themudin, e vendbanimet e tyre janë të qarta për ju. Djalli ua pat zbukuruar veprat e tyre duke i shmangur nga e vërteta, edhe pse e shihnin atë.

---

Ibrahimi në këshillimet e veta që ia bën popullit, i vë bazat më të shëndosha të besimit të drejtë, largon të gjitha bestytnitë e mundshme nga kokat e njerëzve, sakrifikon edhe jetën e vet, pra Zoti e shpërbleu edhe në dynja, derisa të gjithë pejgamberët rrjedhin prej origjinës së tij, të gjitha librat e shenjtë u jepen pasardhësve të tij. Në moshën e tij të shtyrë të pleqërisë, e katërmbëdhjetë vjet pas djalit të tij Ismailit, prej të cilit rrjedh Pejgamberi ynë Muhammedi, Zoti ia fal Is-hakun dhe djalin e djalit Jakubin e të tjerë me radhë. Nuk ka dyshim se ai ishte i dashuri i Zotit, **halilull Llahi,** e kuptohet çfarë do të ketë në botën tjetër.



**39. Edhe Karunin, Faraonin dhe Hamanin. Atyre Musai u solli fakte por ata treguan mendjemadhësi, ndaj nuk mundën t'i shpëtojnë dënimit.**

**40. Secilin prej tyre e kemi dënuar për shkak të mëkatit të vet; disa prej tyre Ne i goditëm me furtunë plot rërë, disa i shkatërruam me krismë nga qielli, kurse disa të tjerë i sharruam në tokë dhe disa përmbytëm në ujë. Allahu nuk u bëri atyre ndonjë padrejtë, por ata vetës së tyre i bënë padrejtë.**

**41. Shembulli i atyre, të cilët veç Allahut morën mbrojtës *(zota idhujsh)*, është si shembulli i marimangës që thur shtëpi, e sikur ta dinin ata, më e dobëta shtëpi është shtëpia e marimangës.**

**42. Allahu e di se ç'adhurojnë ata pos Tij *(ose nuk adhurojnë asgjë)*, Ai është ngadhënjyesi, i urti.**

**43. Këta janë shembuj që Ne ua sjellim njerëzve, po këta nuk i kupton kush pos dijetarëve.**

**44. Allahu krijoi qiejt dhe tokën me një seriozitet të caktuar. Në to më të vërtetë ka fakte për besimtarët.**

**45. Ti lexo atë që po të shpallet nga libri *(Kur'ani)*, fal namazin, vërtetë namazi largon nga të shëmtuarat dhe të irituarat, e përmendja e Allahut është më e madhja *(e adhurimeve)*; Allahu e di ç'punoni ju.***

---

* Në këto ajete në pika të shkurtra përshkruhen tregimet e disa pejgamberëve dhe popujve të tyre, prej të cilave kuptohet përfundimi i zullumqarëve. Ndëshkimi kundër popullit të Lutit ishte i llahtarshëm, e do të jetë më i rëndi në botën tjetër. Gjurmët e vendbanimeve të tyre të shkatërruara, janë diku rreth detit të vdekur, e gjurmët e vendbanimeve të popullit Ad e Themud, janë në Hixhaz dhe në Jemeni.

Edhe pse ndëshkimet e përmendura kundër popujve të lashtë duken të ashpra, ato ishin meritë e tyre. Meqë edhe pas të gjitha udhëzimeve që u ofruan pejgamberët, ata me këmbëngulje qëndruan në kokëfortësinë e tyre, që si rrjedhojë kishte shkatërrimin e moralitetit njerëzor, andaj shfarosja e tyre, me vetë fajin e tyre, ishte nevojë e domosdoshme.

Namazi është mjeti më i mirë, i cili e largon njeriun prej punëve të këqija, kuptohet nëse ai kryhet me të gjitha rregullat e parashikuara: kur ai falet me vëmendje, me përkujtim ndaj Allahut, me vështrim të domethënies së Kur'anit që lexohet gjatë faljes. Në të gjitha pjesët e namazit përkujtohet madhëria e Allahut, e përkujtimi i madhërisë së Tij, është lutja më e madhe.



**46. Ithtarët e librit mos i polemizoni ndryshe** ***(kur i thirrni në fenë tuaj)*** **vetëm ashtu si është më së miri, përveç atyre që janë mizorë dhe thuajuni: "Ne i besuam asaj që na u zbrit neve dhe që u zbriti juve dhe se Zoti ynë dhe Zoti juaj është një, dhe se ne i jemi dorëzuar Atij.**

**47. Dhe po ashtu** ***(siç i zbritëm librat e mëparshëm)*****, Ne ta zbritëm ty librin. E ata, të cilëve Ne u kemi dhënë librin, i besojnë këtij** ***(Kur'anit)*** **edhe nga ata** ***(idhujtarët arabë)*** **ka që i besojnë këtij, kurse argumentet tona nuk i refuzon askush, përpos jobesimtarëve".**

**48. Ti** ***(Muhammed)*** **nuk ishe që lexon ndonjë libër para këtij, e as që shkruajshe atë me dorën tënde të djathtë, pse atëherë do të dyshonin ata të prishurit.**

**49. Por jo ai është plot argumente të qarta në zemrat e atyre që u është dhënë dituria, e argumentet Tona nuk i mohon kush pos të shfrenuarëve.**

**50. Ata thanë: "Përse të mos i ketë zbritur atij një mrekulli nga Zoti i tij?" thuaj: "Çështja e mrekullive është vetëm në duar të Allahut, e unë nuk jam tjetër pos tërheqës i vërejtjes dhe shpjegues.**

**51. Po a nuk u mjaftoi atyre që Ne ta shpallëm ty librin, i cili u lexohet atyre, e s'ka dyshim se kjo është dhuratë e përkujtim për njerëz që duan të besojnë".**

**52. Thuaj: "Mjafton që Allahu është dëshmitar ndërmjet meje dhe juve, Ai e di ç'ka në qiej e në tokë, e ata që i besuan të kotës e nuk e besuan Allahun, ata janë të dështuarët".**



**53. Ata kërkojnë prej teje ngutjen e ndëshkimit, e sikur të mos ishte afati i caktuar, atyre do t'u vinte ndëshkimi, po ai pa tjetër do t'ju vijë atyre befas ashtu që ata nuk e hetojnë.**

**54. Po, si e kërkojnë ata ngutjen e ndëshkimit? E në të vërtetë xhehenemi është që i ka rrethuar në të gjitha anët jobesimtarët.**

**55. Ditën kur ata i mbulon dënimi *(i zjarrit)* prej së larti dhe së poshtmi nën këmbët e tyre, e u thotë: "Shijoni atë që keni vepruar!"**

**56. O robët e Mi që besuat, toka Ime është e gjerë, pra vetëm Mua më adhuroni.**

**57. Secili njeri do ta shijojë vdekjen, e pastaj do të ktheheni te Ne.**

**58. E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, atyre do t'u bëjmë vend të lartë në xhennet në të cilin rrjedhin lumenj, aty janë përgjithmonë; sa i mirë është shpërblimi për ata që vepruan.**

**59. Të cilët bënë durim dhe vetëm Zotit të tyre iu mbështetën.**

**60. Sa e sa gjallesa janë që nuk kanë mundësi për furnizimin e vet. Allahu i furnizon ato edhe juve. Ai është dëgjuesi, i dijshmi.**

**61. Nëse ti i pyet ata: "Kush krijoi qiejt e tokën, kush i nënshtroi *(të lëvizin)* diellin dhe hënën?" Ata do të thonë: "Allahu!" E si prapsoheni, pra?**

**62. Allahu i jep furnizimin atij që do nga robët e vet, e ia pakëson *(shtrëgon)* atij që do. Vërtet, Allahu është i gjithdijshëm për çdo gjë.**

**63. Dhe nëse ti i pyet ata: "Kush e lëshon shiun nga qielli dhe me të e ngjall tokën pas vdekjes së saj?" Ata do të thonë: "Allahu!" Thuaj: "Falënderimi i qoftë Allahut, por shumica e tyre nuk mendojnë"!***

* Në disa ajete para këtyre u përshkrua rruga krejtësisht e gabuar e atyre, që veç Zotit adhurojnë edhe ndonjë send tjetër, si idhuj ose ndonjë krijesë të çfarëdoshme. Adhuruesit e sendeve të tjera, e zotave të tjerë, prej të cilëve shpresojnë e presin ndonjë të mirë, t'i mbrojnë prej ndonjë të keqeje dhe mbështeten në ta, janë të dobët si shtëpia e marimangës, sepse ata nuk kanë kurrgjë në dorë, e ai që mbështetet në ta është si të mbështetet në rrjetën e marimangës, sikurse të kërkojë shpëtim nga pëlhura e saj.

Në këto ajete pas tyre, Pejgamberi dhe besimtarët e tij urdhërohen të sillen më butë me ithtarët e librit, kuptohet me ata prej të cilëve priten shpresa se do ta pranojnë Kur'anin dhe Muhammedin, ndërsa me ata që qëndrojnë kundër, nuk ka butësi ndaj tyre. Atyre duhet treguar realitetin islam sipas të cilit besimtarët e tij i pranojnë të gjithë pejgamberët, të gjitha shpalljet, e derisa edhe ata besojnë Zotin një, atëherë do të duhej ta pranojnë edhe Pejgamberin e fundit. Ithtarët e librit, të cilët sinqerisht e lexuan librin e vet, i besuan Muhammedit, si Abdullah bin Selami, prijës fetar i jehudive, Selman Farisiu, persian dhe disa nga arabët idhujtarë.

Muhammedi jetoi sa vjet në mesin e popullit të vet, as nuk lexonte ndonjë libër e as nuk shkruante. Populli i vet e dinte se ai nuk ishte i shkolluar. Për këtë cilësi të Muhammedit shkruanin edhe librat e mëparshëm. Kur nisi t'i shpallej Kur'ani, ai filloi të lexojë, e dihej se ato citate të pamposhtura, ato tregime të panjohura për popujt e lashtë, ato çështje sekrete që i zbulonin ato, nuk ishin prodhim i aftësisë së Muhammedit të pashkolluar, por thënie të të madhit Zot që edhe pejgamberëve para tij u shpalli libra, pra nuk kishte vend për ndonjë dyshim për Kur'anin se ishte shpallje e Zotit, por ishte çështja e injorancës së atij populli. Pejgamberi ynë ka qenë dhe ka mbetur i tillë, që nuk ka shkruar me dorën e vet, për shkrimin e Kur'anit i kishte njerëzit e posaçëm.

**64. Kjo jetë e kësaj bote nuk është tjetër vetëm se dëfrim e lojë, e jetë vërtetë, pa dyshim është ajo e botës së ardhme *(Ahireti)*, sikur ta dinim.**

**65.** *(Idhujtarët e dinë për Allahun pse)* **Kur hipin ata në anije** *(u këputet lidhja me tokë, dhe frikësohen)* **i luten sinqerisht Allahut, e kur i shpëton ata** *(dhe dalin)* **në tokë, qe, po ata të njëjtit lusin idhuj!**

**66. Po le të përbuzin ato të mira që ua dhamë dhe le të kënaqen,** *(e mos të besojnë)*, **se më vonë do ta kuptojnë.**

**67. A nuk e kanë vërejtur ata se Ne e kemi bërë vendin e shenjtë** *(Mekën)* **të sigurt, e njerëzit për rreth tyre rrëmbehen** *(plaçkiten, mbyten)*. **Po, a i besojnë ata të kotës, e të mirat e Allahut i përbuzin?**

**68. E kush është më mizor se ai që shpif gënjeshtër ndaj Allahut, ose përgënjeshtron të vërtetën pasi t'i ketë ardhur ajo? Po, a nuk është xhehenemi vend për jobesimtarët?**

**69. E ata, të cilët luftuan për hir Tonë, Ne, me siguri do t'i orientojmë rrugës për te Ne, e nuk ka dyshim se Allahu është në krahun e bëmirësve***



## SURETU ER RRUM

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit Mëshirëbërësit!*

**1. Elif, Lamë, Mimë.**

**2. Bizantinët** *(rumët)* **u mundën,**

**3. në tokën më afër** *(tokës së arabve)*, **po pas disfatës së tyre, ata do të ngadhënjejnë,**

**4. brenda pak viteve. Çështja është vendim i Allahut, fillim e mbarim** *(për disfatë dhe për fitore)*. **E atë ditë** *(kur do të fitojnë bizantinët)* **besimtarët do të gëzohen,**

**5. për ndihmën e Allahut. Ai ndihmon atë që do dhe Ai është i gjithëfuqishëm, mëshirues.**

---

Derisa mohuesit e Kur'anit të shpallur prej Zotit, nuk kishin kurrfarë argumenti për dyshim, Zoti u tërhoqi vërejtjen për ndëshkimin e ashpër, të cilin do ta përjetojnë, e besimtarëve u tha: Ju jeni robët e mi të dashur, mos keni frikë për idare, e as prej vdekjes, pse vdekja është dukuri e pashmangshme. Kudo që të jeshë, në vendlindje ose në mërgim, ajo e godit secilin njeri, e për sa i përket idares, ju duhet të kuptoni se ka shumë gjallesa që nuk dinë të mendojnë për të, e nuk e sigurojnë ate as nuk janë të afta ta sigurojnë, po Allahu i furnizon të gjitha ato, pra edhe juve, andaj mos iu frikësoni varfërisë.

Idhujtarët e dinin për Allahun, por adhuronin edhe idhuj, duke menduar se ata do t'i afrojnë dhe ndërmjetësojnë te Zoti.

* Dynjaja është jetë mashtruese, sepse ajo kalon shumë shpejt, ashtu siç luajnë fëmijët për një kohë të shkurtër e pastaj shpërndahen.

Idhujtarët e dinin se Allahu krijoi çdo gjë; Ai lëshon shiun prej së larti, e dinin edhe kur ishin në anije, e valët e detit tronditnin atë dhe i frikësoheshin përmbytjes, andaj sinqerisht i luteshin Zotit, duke mos u shkuar mendja te idhujt; mirëpo, kur shpëtonin e dilnin në tokë, e vazhdonin atë besim të tyre të kotë, harronin të mirat e Zotit. Harronin edhe atë se Zoti e bëri vend të shenjtë Mekën, e ndaloi luftën dhe çdo gjë të keqe në rrethin e saj, ashtu që njerëzit ishin të sigurt në të, kurse banorët e saj edhe mëtej lutnin idhujt. A nuk është xhehenemi meritë e vetë atyre?

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i kaptinës "Ankebutë". Falënderuar qoftë Allahu!*

# SURETU ER RRUM
## KAPTINA 30

*E zbritur në Meke, pas sures Inshikak, ajete: 60*

*Si tematikë e përgjithshme në përmbajtjen e kësaj kaptine, po ashtu janë çështjet më themelore të besimit të drejtë, si: besimi në një, të vetmin Zot, në të dërguarit e Zotit si dhe në ringjalljen dhe përgjegjësinë.*

*Kjo kaptinë fillon me paralajmërimin e një të panjohure të rëndësishme, me një ngjarje para se të ndodh ajo, pra me ngadhënjimin e bizantinëve- rumëve kundër persianëve në një luftë që do të zhvillohej ndërmjet tyre brenda një kohe jo të gjatë, brenda tre deri në dhjetë vjet. Në të vërtetë, ashtu edhe ndodhi dhe kjo ishte një mrekulli e Kur'anit e edhe vërtetim i saj, se Muhammedi ishte i dërguar i Zotit, vërtetim i shpalljes që i vinte prej Zotit.*

*Në këtë kaptinë parashtrohen konfrontimet që u zhvilluan përherë ndërmjet ithtarëve të besimit në Zotin, dhe ndërmjet ithtarëve të mashtrimeve të djallit, si betejë e kahershme sa edhe jeta në këtë botë. Përderisa të gjendet e vërteta dhe gënjeshtra, hajri dhe sherri, beteja nuk do të pushojë, pse djalli me ndihmësit e vet përpiqet të shuaj dritën që Zoti u dhuroi njerëzve, e në anën tjetër, pejgamberët, shpalljet prej Zotit, i kanë ithtarët e vet, të cilët ndihmojnë rritjen e dritës dhe fitorja e së vërtetës kundër gënjeshtrës është dëshmuar dhe do të dëshmohet gjithnjë.*

*I bëhet një vështrim edhe gjendjes së njerëzve në ditën e gjykimit, përfundimit të këndshëm të besimtarëve dhe atij të shëmtuarit të kundërshtarëve, me xhennet e me xhehenem.*

*Bëhet fjalë për disa dukuri e fakte që mbretërojnë në gjithësi, e që japin të kuptohet fuqia e pakufishme e Zotit.*

*Kufarëve kurejshitë u tërhiqet vërejtja për kokëfortësinë e tyre duke i konsideruar si të vdekur, të shurdhët, të verbër.*

*Sipas arabëve, bizantinët quheshin "**Rumë**", andaj edhe kaptina merr këtë emërtim.*



**6. Premtim i Allahut është *(ky)*, Allahu nuk e thyen premtimin e Vet, por shumica e njerëzve nuk po e dinë.**

**7. Edhe atë që dinë nga jeta e kësaj bote, është dije e cekët, por ndaj jetës së përjetshme *(ndaj Ahiretit)* ata janë plotësisht të verbëruar *(të painteresuar)*.**

**8. Dhe, a nuk menduan ata me vetën e tyre se Allahu nuk krijoi qiejt e tokën dhe çdo gjë që gjendet ndërmjet tyre pa ndonjë qëllim të caktuar dhe për një kohë të kufizar por një pjesë e njerëzve janë mohues të takimit me Zotin e tyre *(në momentin e ringjalljes pas vdekjes)*.**

**9. A nuk udhëtuan ata nëpër tokë e të shohin se si qe përfundimi i atyre që ishin para tyre!? Ata ishin edhe më të fortë se këta, ata e lëruan tokën dhe e rindërtuan atë më shumë se sa këta, e rindërtuan, atyre u patën ardhur të dërguarit e vet me fakte të qarta. Pra, Allahu nuk ishte që t'ju bëjë të padrejtë atyre, por ata vetvetes i bënë të padrejtë.**

**10. Mandej përfundimi i atyre që bënë punë të këqia, ishte më i keqi, për shkak se argumentet e Allahut i përgënjeshtruan dhe talleshin me to.**

**11. Allahu e fillon krijimin, mandej e përsërit atë, e më në fund tek Ai do të ktheheni.**

**12. E ditën kur të ndodhë kijameti, kriminelët heshtin.**

**13. Ata nuk do të kenë ndërmjetësues *(ndihmëtarë)* prej shokëve *(zotave)* të tyre, e me shokët *(zotat)* e tyre ata ishin jobesimtarë.**

**14. Dhe ditën kur të ndodhë kijameti, atë ditë do të ndahen *(njerëzit)*.**

**15. E ata, të cilët besuan dhe bënë vepra të mira, ata do të jenë të gëzuar në një kopshtë *(të xhennetit)*.**



**16. E për sa u përket atyre që nuk besuan, dhe i bënë të rreme argumentet Tona dhe takimin në botën tjetër, ata do të kenë mundime *(azab)* të vazhdueshme.**

**17. Atëherë, Allahun lartësonie kur të vijë mbrëmja dhe kur të agojë mëngjesi.**

**18. Falënderimi i takon vetëm Atij prej gjithçka ka në qiej e në tokë, edhe në mbrëmje edhe ditën.**

**19. Ai krijon të gjallin prej të vdekurit dhe të vdekurin prej të gjallit, Ai e ngjall tokën pas vdekjes së saj, e po ashtu edhe ju do të nxirreni *(të gjallë prej varrezave)*.***

**20. Nga faktet *(e fuqisë)* e Tij është edhe ajo, se Ai ju krijoi prej dheu, e mandej ju *(u zhvilluat në)* njerëz që vepronì të shpërndarë.**

**21. Dhe nga faktet *(e madhërisë së)* e Tij është që për të mirën tuaj, Ai krijoi nga vetë lloji juaj palën *(gratë)*, ashtu që të gjeni prehje tek ato dhe në mes jush krijoi dashuri e mëshirë. Në këtë ka argumente për njerëzit që mendojnë.**

**22. Nga argumentet e Tij është krijimi i qiejve e i tokës, ndryshimi i gjuhëve tuaja dhe i ngjyrave tuaja. Edhe në këtë ka argumente për njerëz.**

**23. Nga argumentet e Tij është edhe gjumi juaj natën dhe ditën, edhe përpjekja juaj për të fituar nga të mirat e Tij. Në këtë ka argumente për popullin që dëgjon.**

**24. Nga argumentet e Tij është edhe ajo që ua dëfton vetëtimën edhe si frikë e edhe si shpresë, dhe nga qielli lëshon shi e me të e ngjall tokën pas vdekjes së saj. Në këtë ka argumente për një popull që di të mendojë.**

---

* Për shkronjat me të cilat po fillojnë disa sure thuhet se janë fshehtësi e pazbuluar; se janë betime të Allahut; se janë emra të Allahut etj.

"**Rrum**" quhej një kabile sipas emrit të një stërgjyshi të saj, e mendohet se ai ishte **RRum bin Is-hak, bin Ibrahim**, përndryshe vëlla binak me Jakubin, prej të cilit rrjedhin të gjithë pejgamberët beni israilë. Rumët quhen edhe beni "**Esfer**", i takonin fesë greke që atëherë adhuronin yjet, deri nja treqind e sa vjet pas ardhjes së Isait, kur i pari prej rumëve pranon fenë e krishterimit, Kostantin dhe nëna e tij Kerjeme Hejlanije. Sunduesit që sundonin Shamin dhe pjesën nga Iraku quheshin "**Kajsar**".

Në një luftë që zhvillohet ndërmjet bizantinëve dhe persianëve, në afërsi të tokës arabe, bizantinët humbin, kurse persianët fitojnë. Persianët ishin zjarrputistë (**mexhusi**), e bizantinët, edhe pse me disa devijime, ishin monoteistë. Idhujtarët arabë u mbanin krahun persianëve ngase nuk besonin në një Zot, e i urrenin si myslimanët ashtu edhe bizantinët e krishterë të asaj kohe. Ndërsa myslimanët përkrahnin bizantinët si monoteistë.

Për disfatën e bizantinëve u gëzuan idhujtarët, kurse myslimanët u dëshpruan. Në atë kohë shpallet kjo pjesë e Kur'anit, e derisa paralajmëron se brenda disa vitesh bizantinët do të triumfojnë kundër përsianëve, myslimanët u gëzuan, e u gëzuan veçanërisht ditën kur bizantinët ngadhënjyen. Si duket kjo ngjau pas nëntë vitesh. Besimtarët myslimanë u gëzuan për fitorën e bizantinëve, por u gëzuan edhe më shumë për fitorën e vet kundër bizantinëve dhe kundër persianëve, e cila brenda nja pesëmbëdhjetë vjetëve u realizua.

Në këtë pjesë të Kur'anit shihet mrekullia e tij, duke paralajmëruar për një ndodhi në të ardhmën, e thyen perdën mbulesë të fshehtësive për të ardhmën, e një premtim i tillë i sigurt mund të jetë vetëm premtim i Allahut që në dijen e Tij nuk ekzistojnë kufij të kohës.

Njerëzit duhet kuptuar se çdo gjë ndodh sipas dëshirës së Zotit, sepse Ai është i vetmi Krijues i çdo sendi. Nuk krijoi asgjë shkel e shko, por me një qëllim të caktuar dhe për një kohë të caktuar, e pas përfundimit të kohës së caktuar të kësaj jete, pason jeta tjetër. Të gjitha përpjekjet e njeriut në këtë jetë duhet të kenë për qëllim fitimin e shpërblimit dhe shmangien e ndëshkimit për në botën tjetër, ditën kur njerëzit ndahen

**25. Nga argumentet e Tij është që me fuqinë e Tij bëri të qëndrojë *(pa shtyllë)* qielli e toka, mandej kur t'ju thërret juve me një të thirrme prej tokës, ju menjëherë dilni.**

**26. E tij është çka në qiej e në tokë dhe të gjithë vetëm Atij i përulën.**

**27. Dhe Ai është që e shpik jetën dhe pastaj e përsërit atë, e ajo *(përsëritja)* është edhe më e lehtë për Te *(sipas mendimit tuaj)*. Shembëlltyra më e lartë është vetëm e Tij në qiej e tokë dhe Ai është mbizotëruesi, i urti.**

**28. Ai *(Zoti)* ju jep një shembull nga vetë ju; a i keni shokë *(ortakë)* ata që janë në posedimin tuaj *(shërbetorët)*, në atë që Ne u dhamë juve *(në pronësi)*, që të jeni ju dhe ata të barabartë në të, *(në përdorimin e saj)* e të frikësoheni prej tyre *(se po marrin kompetencë)* si frikësoheni ju në mes vete. *(Ju nuk pranoni ortakë shërbëtorët tuaj, të jeni të barabartë nuk keni frikën e tyre, e si më përshkruani Mua ortak)*? Ne kështu u sqarojmë faktet njerëzve që janë të zotët e mendjes.**

**29. Jo *(ata nuk kanë fakt)*, por ata që i bënë të padrejtë vetes, pa ndonjë fakt të dijes shkuan pas dëshirave të epshit të vet. Po kush mund ta vërë në rrugë të drejtë atë që Allahu e ka lënë të humbur, e ata nuk do dë kenë ndihmëtarë.**

**30. Perqëndro vetveten tënde sinqerisht në fenë, i larguar prej çdo të kote, *(e ajo fé)*, feja e Allahut në të cilën i krijoi njerëzit, s'ka ndryshim *(mos ndryshoni)* të asaj natyrshmërie të krijuar nga Allahu, ajo është feja e drejtë por shumica e njerëzve nuk e dinë.**



**31. *(përqëndrohuni në atë fé)* Të kthyer sinqerisht tek Ai, kini frikë prej Atij dhe falnie namazin e mos u bëni nga idhujtarët,**

**32. Të cilët e përçanë fenë e tyre dhe u ndanë në grupe, ku secili grup i gëzohet idesë së vet.***

---

për në xhennet, ose, ruana Zot, për në xhehenem.

Njerëzit janë të obliguar të madhërojnë, ta lartësojnë dhe t'i shprehin falënderim Zotit, çdo mëngjes e çdo mbrëmje, natën e ditën, sepse vetëm Ai ka fuqi ta nxjerrë të gjallin prej të vdekurit dhe anasjelltas dhe t'i nxjerrë njerëzit prej varrezave në ditën e mahsherit dhe t'i vëjë para vete e t'u japë atë që u ka premtuar.

* Nga faktet që dokumentojnë për fuqinë e përsosur dhe për madhërinë e pakufishme të Zotit janë: krijimi i njeriut të parë prej dheut, e pastaj përmes proceseve të zhvillimit; krijimi i njerëzve që veprojnë në lëmenjë të ndryshëm të jetës së tyre, që janë të dalluar nga dituria, bukuria, pasuria fatbardhësia etj; krijimi i gjinisë tjetër prej llojit të njeriut; krijimi i qiejve e i tokës; i njerëzve të gjuhëve të ndryshme dhe të racave të ndryshme; i natës për gjumë e i ditës për punë; i vetëtimës që të mbjellë frikën e rrufesë dhe shpresë për shi; i stabilizimit të qiejve e tokës, e edhe i ringjalljes pas vdekjes. Pas të gjitha këtyre fakteve, të cilat argumentojnë sundimin e Zotit ndaj çdo sendi, idhujtarët nuk qenë në gjendje ta kuptojnë ringjalljen, edhe pse në sy të njeriut duket më e vështirë shpikja e parë se sa përsëritja, por për Zotin nuk ka kurrfarë vështirësie. Njerëzit vetë nuk do të pranonin që robi të jetë i barabartë me zotëriun, e si u merr mendja që krijesat, çfarëdo qofshin, t'i konsiderojnë për zota dhe t'ia barazojnë Zotit?

Duhet lënë manash bestytnitë e injorantëve, e duhet përqëndruar fuqishëm në fenë e Allahut,



**33. Kur njerëzit i prek ndonjë e keqe, ata me përulje i luten Zotit të tyre, duke iu drejtuar vetëm Atij, e kur Ai nga të mirat e veta u shijon atyre, ja, që një grup prej tyre i përshkruajnë shok Zotit të vet.**

**34. Le të mohojnë atë që Ne u kemi dhënë, pra kënaquni, e më vonë do ta kuptoni.**

**35. A mos Ne u kemi shpallur atyre ndonjë argument, që ia vërteton *(flet)* për atë që ata Mua më përshkruajnë shok?**

**36. E kur Ne u japim njerëzve begati të mira, ata u gëzohen atyre, e nëse ata i godit ndonjë e keqe për shkak të veprimit të tyre, atëherë ata e humbin shpresën.**

**37. Vallë, po a nuk shohin ata se Allahu i jep furnizim të mjaftueshëm atij që do Ai dhe ia pakëson. Në këtë, për një popull që beson, ka argument.**

**38. Andaj, jepja të afërmit atë që i takon, e edhe të varfërit edhe udhëtarit, e kjo është shumë më e dobishme për ata që veprojnë për hir të Allahut dhe të tillët janë ata të shpëtuarit.**

**39. Dhe çka të jepni nga pasuria për ta shtuar e rritur *(me kamatë)*, në pasurinë e njerëzve, ajo nuk do të shtohet tek Allahu, e çka të jepni nga sadakaja *(bamirësia)* me qëllim që t'i afroheni Allahut, të tillët janë ata që u shumëfishohet *(shpërblimi)*.**

**40. Allahu është Ai që ju krijoi, që ju furnizoi, që ju bën të vdisni e pastaj ju ngjall. A ka ndonjë prej zotave tuaj që mund të bëjë diçka nga këto? I pastër është Ai i pa të meta, i madhëruar është Ai nga çka ata ia mveshin dhe trillojnë."***

**41. Për shkak të veprave *(të këqia)* të njerëzve, janë shfaqur në tokë e në det të zeza *(bela, skamje, katastrofa, humbje e bereqetit etj.)*, e për ta përjetuar ata një pjesë të asaj të keqeje që e bënë, ashtu që të tërhiqen *(nga të këqijat)*.**

---

e cila është natyrë e lindur për çdo njeri, pra feja islame është natyrë e njeriut, e derisa të gjithë njerëzit janë të krijuar të një natyre, atëherë është fé për të gjithë dhe, sikur njeriu të mos nxitej nga dikush për ndonjë rrugë tjetër, ai vetvetiu do ta përqafonte fenë e vet në të cilën është i lindur, i prirur, fenë islame.

* Njerëzit kur gjenden në vështirësi e lusin Zotin e kur çlirohen e harrojnë ose adhurojnë edhe tjetër. Ata janë përbuzës ndaj të mirave të Zotit. Besimtarët nuk guxojnë të jenë të disponuar kur kanë furnizim të bollshëm e të jenë të dëshpruar kur kanë skamje, sepse ata duhet kuptuar se ajo është punë e Allahut, i cili sipas urtësisë së Vet, jep me bollëk dhe nuk jep. Nëse Allahu të ka dhënë pasuri, ti jepju të afërmve, të varfërve, atyre në kurbet, e mos ke frikë skamjen.

Ata që mendojnë se do ta shtojnë pasurinë e tyre me kamatë, janë në rrugë të gabuar, se Allahu nuk i jep bereqet asaj pasurie, fundi i saj është shkatërrimi. Bereqet e shtim i jep asaj pasurie që jep për hir të Zotit në shenjë bamirësie, lëmoshe etj. Të kota janë mbështetjet e idhujtarëve në zota, që nuk kanë asgjë në duar.


الجزء الحادي والعشرون — سورة الروم

قل سيروا في الأرض فانظروا كيف كان عاقبة الذين من قبل كان أكثرهم مشركين ﴿٤٢﴾ فأقم وجهك للدين القيم من قبل أن يأتي يوم لا مرد له من الله يومئذ يصدعون ﴿٤٣﴾ من كفر فعليه كفره ومن عمل صالحا فلأنفسهم يمهدون ﴿٤٤﴾ ليجزي الذين ءامنوا وعملوا الصالحات من فضله إنه لا يحب الكافرين ﴿٤٥﴾ ومن ءاياته أن يرسل الرياح مبشرات وليذيقكم من رحمته ولتجري الفلك بأمره ولتبتغوا من فضله ولعلكم تشكرون ﴿٤٦﴾ ولقد أرسلنا من قبلك رسلا إلى قومهم فجاءوهم بالبينات فانتقمنا من الذين أجرموا وكان حقا علينا نصر المؤمنين ﴿٤٧﴾ الله الذي يرسل الرياح فتثير سحابا فيبسطه في السماء كيف يشاء ويجعله كسفا فترى الودق يخرج من خلاله فإذا أصاب به من يشاء من عباده إذا هم يستبشرون ﴿٤٨﴾ وإن كانوا من قبل أن ينزل عليهم من قبله لمبلسين ﴿٤٩﴾ فانظر إلى ءاثار رحمت الله كيف يحي الأرض بعد موتها إن ذلك لمحي الموتى وهو على كل شيء قدير ﴿٥٠﴾

٤٠٩

**42. Thuaj: "Ecni nëpër tokë dhe shikoni se si ishte përfundimi i atyre që ishin më parë, shumica e tyre ishin jobesimtarë".**

**43. Ti përmbaju fuqimisht fesë së drejtë, para se të vijë dita që nuk ka kthim, pse prej Allahut është caktuar, atë ditë ata *(njerëzit)* ndahen.**

**44. Kush nuk besoi, barrën e mosbesimit të vet e ka kundër vetes, e kush bëri punë të mirë, ata vetvetes i përgatitën vendin *(xhennetin)*.**

**45. Që t'i shpërblejë Ai *(Allahu)* nga të mirat e veta, ata që besuan dhe bënë vepra të mira, vërtet, Ai nuk i do jobesimtarët.**

**46. Nga argumentet e Tij është edhe: që Ai t'i lëshojë erërat myzhdexhinj dhe t'u shijojë juve nga mëshira e vet *(shiun)*; dhe që të lundrojnë anijet me vullnetin e Tij, dhe që të përfitoni nga të mirat e Tij dhe ashtu, ju të jeni mirënjohës.**

**47. Ne edhe para teje popujve të tyre u dërguam pejgamberë dhe ata u erdhën atyre me argumente të qarta, e kundër atyre që bënë krim, Ne ndërmorëm masa ndëshkuese. Obligim yni ishte të ndihmojmë besimtarët.**

**48. Allahu është Ai që i lëshon erërat, e ato lëkundin retë dhe Ai i shtrinë lart si të dojë i bën ato edhe të ndara në pjesë, dhe përmes tyre e sheh se si bie shi, e kur ia lëshon atë kujt të dojë prej robërve të vet, që, ata gëzohen.**

**49. Edhe pse para se t'u binte *(shiu)* atyre, ata më para tij ishin të dëshpëruar.**

**50. Shiko pra, gjurmët e mëshirës së Allahut, se si e ngjall tokën pas vdekjes së saj, e s'ka dyshim se Ai është që do t'i ngjallë të vdekurit, pse Ai për çdo send është i plotfuqishëm.**



**51. E sikur Ne të lëshojmë një erë e ta shohin atë** *(të mbjellat)* **e zverdhuar, pa dyshim ata pas kësaj do të jenë mohues** *(përbuzës)*:*

**52. Në të vërtetë, ti** *(Muhammed)* **nuk mund t'i bësh të dëgjojnë të vdekurit e as nuk mund ta bësh që i shurdhëti të dëgjojë thirrjen, kur ata kthejnë shpinën.**

**53. Dhe as që je ti udhëzues i të verbërve nga humbja e tyre, ti nuk mund ta bësh të dëgjojë tjetër vetëm atë që u beson argumenteve Tona, se ata janë të bindur.**

**54. Allahu është Ai që ju krijoi në një gjendje të dobët, pastaj pas asaj dobësie ju dha fuqi, e pas fuqisë, dobësi e pleqëri. Ai krijon çka të dojë, Ai është më i dijshmi, më i fuqishmi.**

**55. E ditën kur të bëhet kijameti** *(ditën e gjykimit)*, **kriminelët betohen se nuk qëndruan** *(në Dynja)* **gjatë, por vetëm një çast të shkurtër. Kështu kanë qenë ata që i bishtëruan të së vërtetës.**

**56. E atyre që iu është dhënë dija dhe besimi thonë: "Ju keni qëndruar aq sa u pat caktuar Allahu deri në ditën e ringjalljes, e kjo pra, ëshdë dita e ringjalljes, por ju ishit që nuk e pranonit!"**

**57. E atë ditë për ata që bënë zullum, arsyetimi nuk u bën dobi e as që kërkohet prej tyre të justifikohen.**

**58. Ne në këtë Kur'an u kemi sjellë njerëzve nga të gjithë shembujt, po pasha Allahun, edhe sikur t'u sillje çfarëdo mrekullie ti atyre, ata që nuk besuan do të thonin: ju** *(Muhammedi me besimtarë)* **nuk jeni tjetër veçse mashtrues** *(gënjeshtarë)*.

**59. Në këtë mënyrë Allahu vulos zemrat e atyre që nuk kuptojnë.**

**60. Ti pra bën durim, pse premtimi i Allahut është i saktë, e kurrsesi të mos luhasin ty ata që janë të dyshimtë.****

* Fatbardhësia e jetës në këtë botë është e lidhur me zbatimin e udhëzimeve të Zotit. Ai që nuk respekton porositë e Zotit, ai bën çrregullime. të gjitha të këqiat, të gjitha fatkeqësitë në këtë botë, janë rrjedhim i veprave të këqia të njerëzve, e ato të këqia mund të jenë rezultat i veprave të njerëzve, e mund të jenë edhe ndërhyrje e qiellit, prandaj duhet marrë mësim prej punës së keqe se si e pati përfundimin tek popujt e mëparshëm, e duhet përmbajtur sinqerisht mësimeve të Zotit, të cilat na i solli përmes Kur'anit para se të vijë dita kur nuk ka mundësi për përmirësim.

Qarkullimi i erërave, të cilat i bartin dhe formojnë retë, të lehta ose të rënda, të rralla ose të dendura, në një lartësi të madhe ose të vogël prej tokës, e prej të cilave lëshohet shiu jo në valë të mëdha, të cilat më shumë do të dëmtonin, por në pika të vogla e të përshtatshme për ta ujitur tokën dhe për të ngjallur bimët në të. Të gjitha këto janë argument për fuqinë e Zotit, se po kështu do të ngjallë edhe të vdekurit.

Vetëm në këta shekuj të vonë të jetës së njerëzve është arritur njëfarë njohurie për mënyrën e formimit të shiut, e Kur'ani ka cekur të gjitha ato elemente, që kanë ndikim në formimin e tij, si avullimin, takimin e tij me ajër të ftohët, qarkullimin e erërave, të cilat luajnë rol të rëndësishëm në grumbullimin e reve. Pra, mësimet e Kur'anit dalëngadalë do t'i zbulojë mendja e njeriut dhe ashtu në të gjitha të mbërrimet e veta do të gjejë mbështetje në atë që e ka thënë Kur'ani shumë më përpara.

** Pejgamberit i thuhet: sikurse nuk ke fuqi t'i bësh të dëgjojnë të vdekurit, të dëgjojë i shurdhëti, po ashtu nuk ke fuqi t'i udhëzosh në rrugë të drejtë të verbërit *(jobesimtarët)* ajo është punë e Zotit.

Të vdekurit dëgjojnë ngase Pejgamberi në pyetje të as-habëve u ka thënë: "Këtë që u them *(të vdekurve)* ju nuk e dëgjoni më mirë se ata..:" "I vdekuri e dëgjon krismën e këpucëve..:" Selami me lutje ndaj të vdekurëve

është porosi nga Pejgamberi, e porosia e selamit ndaj atij që nuk dëgjon dhe nuk e di kush po i jep selam, është porosi e palogjikshme. Këto ajete të Kur'anit nuk mohojnë mundshmërinë që të vdekurit dëgjojnë.

Ai Zot që ju krijoi të dobët, Ai ju jep më vonë fuqi, mandej sërish ju bën të dobët e pleq. Ai ka mundësi për gjithçka, por edhe pas të gjtha fakteve që i solli Kur'ani, disa njerëz mbetën jashtë rrugës së vërtetë, e kur do të binden për gabimin e vet, atëherë bëhet vonë.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i kësaj kaptine. Allahut i qofsha falë!*

---

# SURETU LLUKMAN
## KAPTINA 31

*E zbritur në Meke, pas sures Safatë, ajete: 34*

*Edhe kjo kaptinë po ashtu sikurse edhe ato të tjerat mekase, si cak dhe qëllim marrin tri pikat më qendrore të besimit islam: Zoti, pejgamberët, Ahireti. Derisa në Mekë, e edhe në vendet e tjera në Arabi , shumica dërmuese e popullit ishin idhujtarë, politeistë, Kur'ani gjithnjë u tërhiqte vërejtjen për besimin e tyre të gabuar, i thërriste në rrugën e shpëtimit, duke u sjellë fakte e argumente nga toka dhe nga qielli, të cilat argumentojnë për Zotin fuqiplotë, e në anën tjetër rrënonte bindjen ndaj statujave e idhujve të drunjtë, të gurtë apo të hekurtë, të cilët i kishin gdhendur vetë, e pastaj i quanin zota. Si fakt bindës për mësimet e Kur'anit, idhujtarëve u thuhet: "Gjithë kjo që po shihet është krijim i Zotit një e fuqiplotë, sillni pra ju atë që e krijuan idhujt!"*

*Kaptina përfundon me pasqyrimin e ditës së kijametit, ditës në të cilën nuk do të mund t'i bëjë farë dobie prindi fëmijës, as fëmija prindit, ngase çdokush do të jetë tepër i preokupuar me çështjet e veta.*

*Quhet: "**Suretu Llukman**" - Kaptina Llukman, ngase përfshin një pjesë të tregimit për Llukmanin, për mençurinë që ia dhuroi Zoti, për këshillat që ia drejtoi të birit, e nëpërmjet tij të gjithë njerëzve.*



## SURETU LLUKMAN

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Elif, Lamë, Mimë.**

**2. Ato janë ajete të librit me plot urtësi të përsosur.**

**3. E që janë udhëzim e mëshirë për ata që janë punëmirë.**

**4. Të cilët rregullisht e falin namazin dhe e japin zeqatin dhe ata, e mu ata janë të plotbindur për botën tjetër *(Ahiretin)*.**

**5. Të tillët janë të udhëzuar në një rrugë të qartë prej Zotit të vet dhe ata janë fatlumë.**

**6. Po ka nga njerëzit që blenë tregime boshe e me qëllim që t'i largojnë njerëzit prej rrugës së Allahut pa pasur kurrfarë fakti dhe për t'i marrë ato *(ajetet e)* Allahut si tallje. Për ta me siguri është përgatitur dënim i turpshëm.**

**7. E kur i lexohen atij ajetet Tona, ai kthehet kryelartë dhe bëhet sikur nuk i ka dëgjuar ato, bëhet sikur në veshët e tij ka shurdhim të rëndë, pra, ti përgëzoje atë me një dënim të dhëmbshëm.**

**8. E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, për ata janë xhennetet e begatshme,**

**9. që në to janë përgjithmonë. Premtimi i Allahut i prerë, e Ai është i gjithfuqishmi, i urti.**

**10. Ai i krijoi qiejt pa shtylla, sikurse po i shihni e në tokë vendosi kodra të rënda që të mos luajë vendi bashkë me ju e nëpër të shpërndau nga të gjitha gjallesat, dhe nga qielli Ne kemi lëshuar shi e kemi bërë të mbijnë në të nga të gjitha llojet më të dobishme.**

**11. Kjo është vepër e krijimit të Allahut, e më tregoni pra mua se ç'krijuan ata të tjerët pos Tij. Jo, asgjë, pra, idhujtarët janë në një humbje të pafund.***

* Kur'ani është libër pa kurrfarë të mete, është urtësi e papërshkrueshme që udhëzon njerëzit vepërmirë, që zbatojnë obligimet me plotbindje se do të shpërblehen te Zoti. Mirëpo pati edhe asish që u përpoqën me të gjitha fuqitë e tyre të largojnë njerëzit nga ky udhëzim i drejtë, të paguajnë e të shpenzojnë për tregime të trilluara, të organizojnë gosti të përcjella me këngë e dëfrime, vetëm e vetëm për të hutuar njerëzit. I tillë ishte njëfarë Nadr bin Harith, që kishte sjellë prej Persisë legjenda e trillime.



**12. Ne i patëm dhënë Llukmanit mençuri të përsosur** ***(e i thamë)*****: Të falënderosh Allahun, e kush falënderon, e mira e atij falënderimi i takon atij, e kush refuzon** ***(edhe ai e ka për vete)*****, në të vërtetë, Allahu nuk ka nevojë** ***(për falënderimin e tij)*** **pse Ai vetë është i lavdishëm.**

**13.** ***(përkujtoju popullit tënd)*** **Kur Llukmani duke e këshilluar, birit të vet i tha: "O djali im, mos i përshkruaj Allahut shok, sepse idhujtaria është padrejtësia më e madhe!"**

**14. Ne njeriun e kemi urdhëruar për** ***(sjellje të mira ndaj)*** **prindërit të vet, sepse nëna e vet atë e barti me mund pas mundi dhe pas dy viteve ia ndau gjinin.** ***(e porositëm)*** **Të jeshë mirënjohës ndaj Meje dhe ndaj dy prindërve tu, pse vetëm tek Unë është kthimi juaj.**

**15. E nëse ata të dy tentojnë që ti të më përshkruash Mua shok, për çka ti nuk ke kurrfarë fakti, atëherë mos i respekto ata, po në çështjet e jetës së kësaj bote të keshë mirëkuptim ndaj tyre, e ti ndiqe rrugën e atij që është i kthyer kah Unë, mandej kthimi juaj është tek Unë, e Unë do t'ju njoftoj për atë që keni punuar.**

**16. O djali im, s'ka dyshim se edhe nëse ajo** ***(vepra)*** **peshon sa kokrra e lirit, e të jetë e fshehur në rrasë guri, ose në qiej apo në tokë, Allahu do ta sjellë atë, se Allahu është i butë dhe hollësisht i informuar.**

**17. O djali im, fale namazin, urdhëro për punë të mira, e ndalo nga të këqiat, përballo me durim çdo gjë që të godet, vërtet, këto janë nga çështjet më të preferuara.**

**18. Dhe mos shtrembëro fytyrën tënde prej njerëzve, mos ec nëpër tokë kryelartë, se Allahu nuk e do asnjë mendjemadh e që shumë lavdërohet.**

**19. Të jeshë i matur në ecjen tënde, ule zërin tënd, se zëri më i egër është zëri i gomarit.***

---

* Tregimi për këshillat e Llukmanit drejtuar birit të vet, është edhe një fakt bindës se njerëzit e mençur gjithnjë kanë ndjekur rrugën e drejtë, rrugën e Zotit, e jo siç bënin idhujtarët injorantë.

Zoti xh. sh. bëri aq shumë mëshirë ndaj krijesave të veta, e veçanërisht ndaj krijesës më të zgjedhur, ndaj njeriut, sa që nuk la popull pa ndonjë pejgamber, ose pa njeri të zgjedhur, i cili ndihmoi orientimin për në rrugën e drejtë. Madje na dha të kuptojmë se njerëzit janë të barabartë para Tij, nuk ka privilegj i bardhi ndaj të ziut dhe anasjelltas, më i miri tek ai është më i ruajturi. Llukmani ishte zezak, abisinosudanez, siç ishte edhe Bilali, edhe Nexhashiu. Sipas mendimit të komentatorëve të Kur'anit, Llukmani nuk ishte pejgamber, ishte njeri shumë i talentuar, e këshillat e tij ishin të qëlluara, andaj edhe i përmend Kur'ani. Si duket djali dhe gruaja e tij në fillim nuk ishin besimtarë, por Llukmani i vazhdoi këshillat deri sa i bindi. Ka mendime se Llukmani ishte djalë i motrës apo i tezës së Ejubit.



**20. A nuk e dini ju se Allahu nënshtroi për të mirën tuaj ç'ka në qiej e ç'ka në tokë dhe plotësoi ndaj jush të mirat e Tij të dukshme e të fshehta, e megjithatë prej njerëzve ka që polemizojnë çështjen e Allahut duke mos pasur as dituri, duke mos qenë i udhëzuar dhe duke mos pasur libër të ndritshëm.**

**21. Dhe kur atyre u thuhet: "Pasoni atë që e shpall Allahu", ata thonë: "Jo, ne ndjekim atë që gjetëm tek prindërit tanë!" E edhe sikur djalli t'i kishte thirrur ata në dënimin e zjarrtë!**

**22. E kush ia dorëzon veten Allahut e duke qenë edhe punëmirë, ai është kapur për lidhjen më të sigurt dhe vetëm tek Allahu është përfundimi i çështjeve.**

**23. Ty mos të brengos mosbesimi i atij që nuk beson, kthimi i tyre është vetëm tek Ne, e për atë që vepruan, Ne do t'u tregojmë. Allahu vërtet është i dijshëm për atë që mbajnë në zemra.**

**24. Ne u japim të jetojnë pak** ***(në këtë botë)*****, e pastaj i shtrëngojmë ata me një dënim të rëndë.**

**25. Nëse ti i pyet ata: Kush krijoi qiejt e tokën? Me siguri do të thonë: "Allahu!" Thuaj: "Allahut i qoftë lavdërimi!" Por shumica e tyre nuk dinë.**

**26. Vetëm të Allahut janë të gjitha që gjenden në qiej e në tokë; Allahu është Ai që s'ka nevojë dhe është i lavdishëm.**

**27. Sikur të gjithë drutë në tokë të jenë lapsa dhe sikur detit t'i shtohen edhe shtatë dete** ***(e të jenë ngjyrë)*****, nuk do të mbaronin fjalët e Allahut** ***(do të shterroheshin detet, do të soseshin lapsat e jo mrekullitë e Zotit)*** **Allahu është ngadhënjyesi i urtë.**

**28. Krijimi dhe ringjallja juaj nuk është më rëndë se krijimi i një qenieje** ***(një njeriu)*****; vërtet, Allahu është që i dëgjon e i sheh veprat e njerëzve.**

---

Falënderimi ndaj Zotit ka përparësi ndaj falënderimit të prindërve, andaj kur është çështja rreth besimit, nuk ka respket ndaj krijesës e kundër Krijuesit. Për sa i përket kujdesit ndaj tyre, ai duhet të jetë edhe nëse janë të fesë tjetër. Respekti ndaj nënës është edhe më i kërkuar, prandaj edhe janë përmendur vuajtjet dhe kujdesi i saj në këtë ajet të Kur'anit.



**29. A nuk e di se Allahu e fut *(errësirën)* natën në ditë dhe e fut *(dritën)* në natë, dhe Ai i nënshtroi Diellin e Hënën *(të lindin e të perëndojnë)* dhe secili rrjedh *(noton)* deri në një afat të caktuar dhe se Allahu hollësisht është i njohur për atë që veproni.**

**30. Kjo *(dokumenton)* se Allahu është Ai *(Zoti)* i vërtetë, dhe se ajo që ata adhurojnë pos Tij është gënjeshtër, e Allahu është Ai i larti, i madhi.**

**31. A nuk e sheh se anijet lundrojnë në saje të mirësisë së Allahut, e për t'ju treguar juve madhërinë e Tij. Vërtet, edhe në këtë ka argumente për secilin që është shumë i durueshëm dhe shumë mirënjohës.**

**32. E kur i mbulon ata ndonjë valë si reja, i drejtohen Allahut sinqerisht me besim vetëm ndaj Tij, e kur i shpëton ata e dalin në tokë, ka disa prej tyre që i mbesin besnik besimit të drejtë, e faktet Tona nuk i refuzon kush pos të pabesit dhe përbuzësit.**

**33. O ju njerëz, kini kujdes ndaj Zotit tuaj dhe kini frikë ditës kur prindi nuk mund t'i bëjë dobi fëmijës së vet, e as fëmija nuk mund t'i bëjë dobi asnjë send prindit të vet. Premtimi i Allahut *(për thevab ose azab)* është i sigurt, pra të mos ju mashtrojë jeta e kësaj bote dhe të mos ju mashtrojë ndajë Allahut djalli mashtrues.**

**34. S'ka dyshim se vetëm Allahu e di kur do të ndodhë kijameti, Ai e di kur e lëshon shiun. Ai e di se ç'ka në mitra *(të nënave)*, nuk e di kush pos Tij se çka do t'i ndodhë *(çka do të punojë)* nesër, dhe askush nuk e di, pos Tij, se në ç'vend *(ose kohë)* do të vdesë. Allahu është më i dijshmi, më i njohuri.***

---

* E tërë gjithësia me të gjithë trupat qiellorë dhe me të gjitha qeniet dhe sendet që janë në tokë, është në shërbim të njeriut, po jo me mjeshtërinë ose fuqinë e njeriut, pse njeriu i gjeti të gatshme të gjitha këto të mira, këto ia përgatiti Allahu, i cili i dha edhe shumë të mira të tjera fizike e kuptimore siç janë: të dëgjuarit, të parit, shëndeti, mendja ndjenjat, zemra etj. E megjithatë se Zoti ua dha të gjitha këto të mira, ka disa njerëz që nuk ndjekin rrugën që u caktoi Zoti, por imitojnë verbërisht traditat e të parëve, edhe pse ato janë krejt të gabuara. Prej këtij ajeti duhet marrë mësim se çdo traditë e të parëve nuk duhet respektuar, por vetëm ato që janë të dobishme.

Kush i është dorëzuar sinqerisht Allahut, ai është i sigurt pse çdo send tjetër zhduket, e Allahu është i përjetshëm dhe të gjitha çështjet janë në duar të Tij.

Allahu nuk ka nevojë për asgjë, nuk ka nevojë as për falënderimin e njerëzve, Ai vetvetiu është i lavdishëm. Faktet për fuqinë, urtësinë dhe mrekullinë që manifestohen në krijesat e Tij, janë të pasosshme; para do të soseshin drunjtë si lapsa dhe uji i detit si ngjyrë, nëse do të tentohej të regjistrohen ato fakte.

Në ditën e gjykimit çdokush do të jetë i preokupuar me punët e veta, ashtu që askujt nuk do t'i bjerë ndërmend për tjetrin edhe nëse është më i afërmi, siç janë fëmija me prindërit.

Në një hadith, të cilin e regjistrojnë Sahihajnët e të tjerë, pesë të fshehta janë që nuk i di askush pos Allahut: kur do të ndodhë katastrofa e përgjithshme, kur dhe në cilin vend do të bjerë shi, si është foshnja në barkun e nënës; i shëndoshë ose i gjymtë, mashkull ose femër; çka dhe çfarë do të punojë, çka do t'i ndodhë dikujt nesër; kur dhe në ç'vend do të vdesë dikush. Këto pesë të fshehta i përmend ky ajet, e në një ajet tjetër thuhet: "Çelësat e të fshehtave janë vetëm te Allahu", e Pejgamberi i përmend këto të pesta. Duhet kuptuar se tjetër është e fshehta, e tjetër çelësi i të fshehtës, pra çelësin e tyre e di vetëm Zoti. Ndonjë e fshehtë mund të zbulohet, por çelësi i këtyre të pestave, jo.

***Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i kaptinës "Llukman". Falënderim i qoftë Allahut të madhërishëm!***

# SURETU ES SEXHDE
## KAPTINA 32

*E zbritur në Meke, pas sures Muminunë, ajete: 30*

*Kjo sure ka zbritur në Meke dhe i rrah çështjet e besimit ndër të cilat si më kryesore atë të ringjalljes, të cilën idhujtarët me këmbëngulje e mohonin dhe e përdornin si çështje me të cilën donin ta shpallnin Muhammedin gënjeshtar të mësimeve të veta.*

*Sureja fillon me vërtetim për Kur'anin se është shpallje prej të madhit Zot e jo shpikje e Muhammedit, sikundër që idhujtarët përhapnin lajmin se ai vetë e trilloi.*

*Edhe në këtë kaptinë sillen fakte që dokumentojnë për fuqinë e Zotit si në krijimin e qiejve e të tokës, në përsosjen e krimijit të çdo krijese, në krijimin e njeriut të parë nga balta, ashtu edhe për origjinën e tij nëpërmjet një uji të dobët, e pastaj dhurimin e shpirtit, të shqisave dhe të të menduarit. Përmendet edhe vdekja dhe meleku që është i caktuar për marrjen e shpirtrave.*

*Në këtë kaptinë theksohet se të mirat, të cilat njerëzit e mirë do t'i gëzojnë në xhennet, nuk ka kush që mund t'i përshkruaj dhe se ato janë të panjohura për aftësitë mendore të njeriut.*

*Bëhet edhe një krahasim në mes vendosjes së njerëzve të mirë dhe atyre të këqinjve, ne mes xhennetit dhe xhehenemit.*

*Quhet: "**Suretus Sexhdeti**" - kaptina e sexhdes, ngase në një ajet të saj flitet për cilësitë e besimtarëve të denjë, të cilët kur i dëgjojnë fjalët, këshillat e Zotit, nuk mund ta përmbajnë veten, por si të rënë nga lart, hidhen me fytyra në tokë, që si pjesë e namazit quhet sexhde dhe madhërojnë e falënderojnë Zotin xh. sh.*



## SURETU ES SEXHDE

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Elif, Lamë, Mimë.**

**2. Shpallja e librit** *(e Kur'anit)*, **nuk ka dyshim se është** *(shpallje)* **nga Zoti i gjithësisë.**

**3. A mos po thonë se ai** *(Muhammedi)* **e trilloi? Jo, ajo është e vërtetë prej Zotit tënd që t'i tërheqish vëretjen një populli që nuk u erdhi ndonjë pejgamber para teje, ashtu që ata të gjejnë rrugën e drejtë.**

**4. Allahu është Ai që krijoi qiejt dhe tokën dhe gjithë ç'ka ndërmjet tyre, brenda gjashtë dite, pastaj mbizotëroi Arshin. Përveç Tij nuk keni ndonjë ndihmëtar tjetër e as ndërmjetësues, pra a nuk jeni kah mendoni!**

**5. Ai është që udhëheq çështjen** *(e të gjitha krijesave)* **prej qiellit në tokë, pastaj ajo** *(çështja)* **ngritet tek Ai në një ditë që sipas llogarisë suaj është sa njëmijë vjet.**

**6. Ai është njohës i të** *(gjitha)* **fshehtës dhe të dukshmes, i gjithëfuqishmi, mëshirëbërësi.**

**7. Ai që përsosi krijimin e çdo sendi, e krijimin e njeriut e filloi nga balta,**

**8. Pastaj bëri që pasardhësit e tij të rrjedhin prej një pike uji të dobët.**

**9. Mandej, Ai e formëson atë** *(në barkun e nënës)* **dhe nga ana e vet i jep shpirt atij dhe Ai është që juve ju pajis edhe me dëgjim, me të parit e me zemër, e pak send është ajo që ju falënderoni.**

**10. E ata thanë: "A pasi që ne të tretemi në tokë, athua ne rishtazi do të krijohemi? Por** *(çka është edhe më keq)* **ata nuk besojnë se do të dalin para Zotit të tyre.**

**11. Thuaj: "Engjëlli i vdekjes, i cili është caktuar për ju, ua merr shpirtrat, e pastaj do të ktheheni te Zoti juaj".**



**12. E, sikur të shihje mëkatarët se si ulin kokat e veta pranë Zotit të tyre: "Zoti ynë, tash pamë dhe dëgjuam, na kthe pra edhe një herë e të bëjmë vepra të mira, se tash jemi bindur".**

**13. Sikur të kishim dëshiruar Ne, secilit njeri do t'i jepnim udhëzimin, por fjala *(vendimi)* Ime ka marrë fund *(definitiv)* se do ta mbushë xhehenemin së bashku me exhinë e njerëz.**

**14. Prandaj shijoni këtë *(dënim)* për shkak se ju e patët harruar takimin tuaj në këtë ditë, e edhe Ne tash u harruam juve, ndaj, për shkak të asaj që keni vepruar, shijoni dënimin e përjetshëm.**

**15. Argumentet tona, i besojnë, në të vërtetë, ata që kur këshillohen me to, bien në fytyra *(bëjnë sexhde)*, që madhërojnë Zotin e tyre në shenjë falënderimi dhe ata nuk bëjnë kryelartësi,**

**16. I heqin trupat e tyre prej dyshekëve, duke e lutur Zotin e tyre nga frika dhe nga shpresa dhe nga ajo që Ne u kemi dhënë *(pasuri)* atyre, ata japin.**

**17. Pra, për ata që kanë vepruar nuk di askush për atë kënaqësi *(të zemrës e shpirtit)* që u është caktuar atyre si shpërblim.***

**18. A mos është ai që ishte besimtarë, sikurse ai që ishte jasht rrugës? Jo! Këta nuk janë të barabartë.**

**19. Për sa u përket atyre që besuan dhe bënë vepra të mira, ata, për hir të veprave që i bënë, vendpritje e kanë xhennetin.**

**20. E ata që nuk respektuan Allahun, skutë e tyre është zjarri. Sa herë që të tentojnë të dalin nga ai, kthehen në të dhe atyre u thuhet: "Shijoni dënimin e zjarrit që ju e konsideronit rrenë.**

* Nuk ka dyshim se zbritja e Kur'anit është nga Zoti i madhërishëm, e për ta thirrur në rrugë të drejtë atë popull që më parë, në periudhën prej Isait e deri në Muhammedin, nuk u pat ardhur ndonjë i dërguar. Ata më heret patën pejgamberë si Ibrahimin, Hudin, Salihun, por ndër pasardhësit e Ismailit, birit të Ibrahimit, nuk pati ndonjë pejgamber tjetër përveç Muhammedit, e ky ishte i obliguar me këtë shpallje të thërrasë atë popull, ani pse ata i thonin se ti vetë po e trillon Kur'anin.

Kur'ani është shpallje prej atij Zoti që krijoi qiejt e tokën dhe gjithçka tjetër brenda gjashtë dite, që mbizotëroi gjithësinë dhe që udhëheq me të gjitha çështjet. Ai i di të gjitha të fshehtat e të dukshmet dhe që të gjitha veprat e njerëzve do të ngriten tek Ai për t'i shpërblyer ose ndëshkuar në ditën e kijametit, ditë që, për shkak të vështirësive, duket se është sa njëmijë vjet të kësaj bote. Rreth përcaktimit të ditës njëmijë vjet, ka edhe shumë mendime të tjera. Ai Zoti që çdo krijesë e krijoi në mënyrën më të përsosur: Shikoje elefantin, sikur të mos e kishte të krijuar atë turi aq të gjatë, si do të mund t'i afrohej ushqimit të nevojshëm për jetë, me atë peshë e trup aq të madh. Sa i shëmtuar do të dukej njeriu sikur ta kishte kokën dhe veshët sa të gomarit, ose lepuri sa të luanit, ashtu qafa e devesë dhe fulçinjtë e saj. Këtë harmoni në krijimin e gjymtyrëve, e sipas nevojës së tyre, e përsosi vetëm krijuesi i gjithdijshëm.

Për melaikën e caktuar për marrjen e shpirtrave thuhet se është Azraili, por ai i ka edhe ndihmësit e vet. Thuhet se e tërë toka pranë tij është sa një sofër që merr prej cilës pjesë të dojë. Gjithashtu thuhet se ndihmësit e tij i nxjerrin shpirtrat deri në fyt, e prej fytit i kap ai.

Vullneti i Zotit nuk është që njerëzit t'i fusë me dhunë në fé, megjithqë atë ka mund ta bëjë, por Ai do besimtarët që me vullnetin e tyre t'i pranojnë mësimet e Tij.Ai përherë e ka ditur dhe e di se kush do të jetë respektues e kush refuzues,andaj krijoi

**21. Ne do t'u shijojmë atyre dënimin më të shpejtë *(në dynja)* para dënimit të madh *(në Ahiret)*, ndoshta do të tërhiqen *(prej të këqiave)*.**

**22. E kush është më zullumqarë se ai që këshillohet me ajetet e Zotit të vet, e pastaj u kthyen shpinën atyre? Ne me siguri do të hakmirremi kundër kriminelëve.**

**23. Ne i patëm dhënë edhe Musait librin, e ti *(Muhammed)* mos ke dyshim në çka pranon *(në Kur'anin libër qiellor si Musait)*, kurse atë *(librin e Musait)* e bëmë udhërrëfyes për beni israilët.**

**24. Dhe prej tyre Ne bëmë prijës që me urdhërin Tonë udhëzojnë, pasi që ata *(që i bëmë prijësa)* ishin të durueshëm dhe ndaj argumenteve Tona ishin të bindur.**

**25. S'ka dyshim se Zoti yt është Ai që në ditën e kijametit do të gjykojë mes tyre në atë që ishin të përçarë.**

**26. A nuk e kanë të qartë ata *(mekasit)* se sa nga popujt para tyre i shkatërruam, që nëpër ato vendbanime të tyre janë kah kalojnë? Është e vërtetë se në ato *(vende të shkretëruara)* ka fakte, e si nuk janë duke dëgjuar me vëmendje?**

**27. Si nuk kanë parë ata se Ne e sjellim ujin në tokë të thatë dhe me të nxjerrim bimë që prej tyre ushqehen kafshët e tyre, bile edhe ata vetë. A nuk janë duke parë *(e të kuptojnë)*?**

**28. E në anën tjetër ata thonë: "E kur do të jetë ai ngadhënjim *(çlirimi i mekës ose gjykimi i Zotit)*, nëse jeni të drejtë çka thoni.**



**29. Thuaj: "Ditën e kijametit, atyre që kanë qenë jobesimtarë, nuk u bën dobi besimi e as nuk u jepet afat.**

**30. Andaj, ti largohu prej tyre dhe prit, edhe ata janë duke pritur.***

edhe xhennet e edhe xhehenem. Xhehenemin do ta mbushë me exhinë dhe me njerëz, si duket exhinët do të jenë edhe më shumë në të, e melaikët janë të mbrojtura prej atyre punëve që meritojnë xhehenem.

Besimtarët që respektojnë këshillat e Zotit, që nga dashuria bijnë me fytyrë në tokë, bëjnë sexhde, që lënë shtretërit e çohen dhe lusin Zotin edhe natën, që kanë frikën e ndëshkimit, që shpresojnë në mëshirën e Zotit, të tillëve Zoti u ka caktuar aso të mirash që sipas një hadithi kudsij që e regjistron Buhariu dhe Muslimi, thuhet: "Allahu ka thënë se u kam caktuar robërve të Mi të mirë: çka nuk ka parë sy, nuk ka dëgjuar vesh dhe nuk i ka shkuar ndërmend asnjë njeriu". Ky hadith ka lidhmëri me ajetin 17.

* Ata që besuan dhe bënë vepra të mira, nuk janë të njëjtë me ata që nuk besuan, sepse besimtarët do t'i presin me nderime të larta si mysafirë, me vende të zgjedhura në xhennet. Ndërsa ata që nuk besuan, vendin e kanë në zjarr. Saherë i hedh vala lart e ata tentojnë të dalin, ajo i kthen në fund të tij. Por edhe para atij dënimi të madh në Ahiret, do të përjetojnë dënime edhe në Dynja, për t'u ndihmuar që të largohen prej rrugës së gabuar.

Muhammedit i thuhet se ligji i Zotit është; t'i shpallë libër të dërguarit, Musait i shpalli Tevratin e ty Kur'anin, pra mos kij dyshim se është shpallje e Zotit. Ka mendime se fjala është që Muhammedi do të takohej me Musain në Kudsi Sherif ose në qiell natën e Israut, ka mendime se fjala është edhe për atë se vështirësitë që e goditën Musain do të godasin edhe ty... Edhe prej ymetit të Musait pati prijës që udhëzuan në rrugë të drejtë, por ata që ishin të durueshëm e të bindshëm.

Është për t'u habitur me kurejshitët që kalojnë nëpër ato vende ku popujt e tyre u shkatërruan më herët dhe megjithatë nuk mblidhnin mend, nuk i vështronin mrekullitë e Zotit, por talleshin me myslimanë se kur do ta çlirojnë Mekën!

Në fund Muhammedi porositet të heq dorë prej tyre, të presë ndihmën e Zotit se edhe ata janë duke pritur ndryshimin e gjendjes.

*Me ndihmën e Zotit, mori fund përkthimi dhe komentimi i kaptinës "Sexhde". Falënderuar qoftë Allahu i madhërishëm!*

# SURETU EL AHZABË
## KAPTINA 33

*E zbritur në Medinë, pas sures Ali Imran, ajete: 73*

*Kjo sure e shpallur në Medinë shtron shumë çështje, që kanë të bëjnë me jetën e myslimanëve dhe asgjëson shumë adete të dëmshme, që kishin mbetur ende si trashëgim prej kohës së xhahilijjetit.*

*Si tematikë më e rëndësishme e shtruar në këtë kaptinë janë tri çështje:*

*- udhëzime e rregulla sipas së cilave do të duhej orientuar jetën e bashkësisë islame; mbulimi i gruas, moszbulimi i pjesëve të ndieshme të trupit të saj, marrëdhëniet dhe respekti ndaj Pejgamberit a.s.*

*- disa dispozita të sheriatit islam, të cilat kanë të bëjnë me fëmijën e adoptuar, me largimin e gruas pa ndonjë arsye e nevojë, me anën e "**ziharit**", martesa me gruan e të adoptuarit, gratë e Pejgamberit, rëndësia e salavatit për Pejgamberin dhe disa rregulla me rastin e dasmës,*

*- Lufta e Hendekut ose e Ahzabit, përgatitjet e armikut kundër myslimanëve, besëprerja e jehudive, dredhitë e hipokritëve, ndihma e Zotit ndaj myslimanëve me anën e një fryme të stuhishme dhe me engjëj, dëbimi i fisit Beni Kurejdha, jehudi, të cilët e shkelën marrëveshjen që kishin lidhur me myslimanët dhe iu bashkuan armikut.*

*Quhet: "**Suretul Ahzabi**" - kaptina për grupacionet, ngase mushrikët mekas u bashkuan edhe me fiset Gatafanë, Beni Kurejdha dhe me beduinët arabë për t'i luftuar myslimanët në Medinë. Ajo luftë quhet: Lufta e Ahzabit, por edhe Lufta e Hendekut, sipas kanalit që hapën myslimanët për t'u mbrojtur prej armikut.*

## SURETU EL AHZABË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit*



**1. O ti Pejgamber, qëndro i fortë në besnikëri ndaj Allahut, e mos i përfill jobesimtarët dhe hipokritët, se vërtet Allahu është i gjithëdijshëm, i di çështjet në hollësi.**

**2. Dhe ti vepro sipas asaj që po të shpallet nga Zoti yt; Allahu është i njohur shumë mirë me atë që ju veproni.**

**3. E, mbështetu në Allahun, se mjafton që Allahu të jetë mbrojtës yti.**

**4. Allahu nuk krijoi dy zemra në gjoksin e asnjë njeriu e as nuk ua bëri gratë tuaja, prej të cilave largoheni me dhihar nëna tuaja,** *(duke krahasuar shpinën e gruas me atë të nënës)*, **e as nuk ua bëri djem tuaj të adoptuarit tuaj** *(fëmijët e tjetërkujt që i adoptoni si të juaj)*. **Këto janë vetëm thënie tuaja që i shqiptoni me gojët tuaja, e Allahu e thotë atë që është realitet, dhe Ai udhëzon në rrugën e drejtë.**

**5. Ju thirrni** *(mbështetni)* **ata në etërit e vërtetë të tyre, kjo është më e drejtë tek Allahu, e nëse nuk ua dini** *(nuk dini se kush janë)* **etërit e tyre, atëherë ata janë vëllezërit tuaj dhe të afërmit tuaj në fé. Nuk është ndonjë mëkat juaji ajo për çka keni gabuar, por** *(është mëkat)* **ajo që zemrat tuaja e bëjnë qëllimisht, po Allahu është që falë, është mëshirues.**

**6. Pejgamberi është më i ndishëm ndaj besimtarëve se sa ata ndaj vetë vetvetes së tyre, ndërsa gratë e tij janë në vend të nënave të tyre. E ata** *(të afërmit)* **farefisi nga barku, sipas dispozitave të Allahut, kanë më tepër përparësi ndaj njeri tjetrit se sa besimtarët e tjerë dhe se sa muhaxhirët** *(të mërguarit)*, **përveç nëse dashamirëve tuaj doni t'u bëni ndonjë të mirë** *(u lëni testament ose diç tjetër)*. **Kjo është e regjistruar në librin e shquar** *(Levhi Mahfudh, Kur'an)*.*

---

* Idhujtarët kërkuan prej Pejgamberit që të mos i fyej dhe të mos asgjësojë zotat e tyre, të thotë se edhe ata do të ndihmojnë në Ahiret, e atëherë edhe idhujtarët do të ndalen nga fyerjet ndaj Muhammedit dhe myslimanëve.

Zoti i madhëruar që i di qëllimet e njerëzve, e urdhëroi Muhammedin që ta vazhdojë rrugën e drejtë ndaj Allahut, e të mos u vërë veshin fjalëve boshe të idhujtarëve e munafikëve; fundja mbrojtja e tij është Allahu fuqiplotë.

Njëfarë njeriu prej kurejshëve kishte memorie të fortë, e kundërshtarët e Muhammedit donin ta ngrisnin edhe më lart se Muhammedin për nga zgjuarësia, andaj thonin se ka dy zemra dhe di më mirë se Muhammedi. Këtë trillin të tyre e mohon Kur'ani kategorikisht, madje i mohon edhe ato zakone të dëmshme e të trashëguara, si: gruaja i bëhej haram burrit sikur të ishte nënë e tij, vetëm pse burri i ka thënë: shpina jote është si shpina e nënës sime. Gruaja pra është grua e jo nënë. Ndër arabë ishte adet që fëmija e adoptuar, të thirret bir i atij që e kishte adoptuar, e jo në emër të babait të vet të vërtetë, madje ai konsiderohej anëtar i ngushtë i familjes si trashëgimtar me të gjitha të drejtat si të ishte fëmijë i vërtetë i adoptuesit. Këto dy zakone të shëmtuara Kur'ani i anuloi rreptësisht. Nëse ndonjë fëmijë nuk i dihet i ati i vërtetë, myslimanët janë të obliguar ta thërrasin vëlla ose dashamirë, e jo bir i ndonjë tjetrit.



7. *(përkujto)* **Kur Ne e morëm** *(me betim)* **prej pejgamberëve premtimin e tyre; edhe prej teje, prej Nuhut, Ibrahimit, Musait, Isait birit të Merjemes, pra morëm prej tyre besë të fortë.**

**8. Për t'i marrë në pyetje këta të sinqertë për sinqeritetin e tyre, e për jobesimtarët Ai ka përgatitur ndëshkim të dhembshëm.**

**9. O ju që keni besuar, përkujtonie të mirën e Allahut ndaj jush, kur juve u erdhi një ushtri e Ne kundër tyre lëshuam një furtunë dhe ushtri që ju nuk e shihnit, E Allahu e shihte atë që ju vepronit.**

**10. Kur ata u erdhën juve edhe prej së larti edhe prej së poshti, dhe kur shikimet u shtangën, e zemrat arritën në fyt, e ju sajonit mendime të llojllojta për Allahun.**

**11. Atje, në atë vend qenë sprovuar besimtarët, dhe qenë tronditur me një dridhje të fortë.**

**12. Kur hipokritët dhe ata që në zemrat e tyre kishin sëmundje, thonin: "Allahu dhe i dërguari i Tij, nuk na premtuan tjetër vetëm se mashtrim!"**

**13. Dhe kur një grup prej tyre thanë: "O banorë të Jethribit, nuk ka qendresë për ju, ndaj ktheheni!" E një grup prej tyre kërkonin lejen e Pejgamberit, duke thënë: "Shtëpitë tona janë të pambrojtura!" Edhe pse ato nuk ishin të pambrojtura, në realitet ata nuk donin tjetër por vetëm të iknin.**

**14. Dhe sikur t'u hynin atyre nga anët e saj** *(Medinës)* **dhe prej tyre të kërkohej tradhtia, ata do të ishin të gatshëm për të dhe nuk do ta vononin aspak.** *(të tradhtonin).*

**15. E, ata ishin që i patën dhënë besën Allahut më parë se nuk do të kthehen prapa** *(nuk do të ikin)*, **pra premtimi i dhënë Allahut mban edhe përgjegjësi.**

---

Përpjekja, kujdesi, butësia dhe dashuria e Pejgamberit ndaj çështjeve të besimtarëve ishte në kulminacion, andaj gjykimi i tij për ndonjë çështje, respekti ndaj tij, këshilla e tij, në krahasim me të cilitdo besimtarë tjetër, ka përparësi, është e preferuar, është obligim i besimtarëve të aplikohet ajo që është prej Pejgamberit, para të gjitha të tjerave.

Gratë e Pejgamberit për besimtarët janë si në vend të nënave, pra martesa me to është e ndaluar si me nënat, obligim i besimtarëve është respekti ndaj tyre, e për sa u përket çështjeve të tjera, ato janë si të huajat.

Sipas dispozitave të sheriatit islam që dalin nga Kur'ani, e Kur'ani është shpallje dhe ligj prej Zotit, çështja e trashëgimit është sipas afrisë së gjakut etj., e jo sipas afrisë së besimit e sipas cilësisë muhaxhir.



**16. Thuaj: "Nëse ikët prej vdekjes ose prej mbytjes, ikja nuk do t'ju bëjë dobi, sepse edhe atëher nuk do të *(shpëtoni)* përjetoni vetëm për pak kohë".**

**17. Thuaj: "Kush do t'ju mbrojë prej Allahut, nëse Ai ua ka caktuar ndonjë të keqe, ose *(do t'ju godit me ndonjë të keqe)* nëse ai ua ka caktuar ndonjë të mirë. Po përveç Allahut ata nuk do të gjejnë për vete ndonjë ndihmëtar".**

**18. Allahu i ka njohur shumë mirë ata që ndër ju pengonin dhe ata që vëllezërve të vet u thonin: "Ejani me ne!" E ata nuk vijnë në luftë, vetëm një pakicë.**

**19. Janë kopracë ndaj jush *(nuk ju duan të mirën)*. E kur u vjen frika, i sheh ata të shikojnë ty, e sytë e tyre rrotullohen si të atij nga të fiktit pranë vdekjes, e kur largohet frika, ata ju shpojnë juve me gjuhë të mprehta, lakmues për pasuri *(për plaçkë - ganimet)*. Të tillët nuk kanë besuar, andaj Allahu ua asgjësojë veprat e tyre, e kjo për Allahun është lehtë.**

**20. Ata mendonin se grupet aleate ende nuk kishin shkuar, dhe nëse aleatët kthehen edhe njëherë, ata *(hipokritët)* do të dëshironin të kishin qenë beduinë diku me arabët dhe prej atje të pyesin për çështjen tuaj, por edhe sikur të ishin në mesin tuaj, ata krejt pak do të luftonin.***

**21. Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e Allahut, kuptohet, ai që shpreson në shpërblimin e Allahut në botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke e përmendur shumë shpesh Allahun.**

**22. E kur myslimanët e panë ushtrinë aleate, thanë: "Kjo është ajo që Allahu dhe i dërguari i Tij na premtuan neve, e Allahu dhe i dërguari i Tij e thanë të vërtetën. Ajo *(ushtria e armikut që e panë)* vetëm ua shtoi atyre besimin dhe mbështetjen.**

---

* Edhe në kaptinën Ali Imran është përmendur besa e marrë prej pejgamberëve se do ta vërtetojnë, do ta ndihmojnë njëri-tjetrin dhe do t'i përmbahen saktë detyrës së besuar prej Zotit. Këtu përmenden pesë pejgamberët më autoritativë, **"Ulul Azmi"**,por për hir të pozitës dhe famës më të lartë, i pari përmendet Muhammedi, anipse është i dërguari i fundit.

Zoti xh. sh. i thërret besimtarët të përkujtojnë të mirën, ndihmën që u ofroi me rastin e rrethimit të Medinës prej ushtrisë së armikut.

Në të vërtetë, afër një viti e sipër pas luftës së Uhudit, idhujtarët arabë, kurejshë e Gatafanë dhe jehuditë: Beni Nadir dhe Kurejdha, formojnë një ushtri të përbashkët për ta sulmuar Medinën, gjegjësisht, Pejgamberin dhe myslimanët. Për aleancën e armikut, e cila kishte tubuar më tepër se dhjetëmijë ushtarë dhe të cilës ushtri i printe Ebu Sufjani, kishte dëgjuar Pejgamberi. Me propozimin e Selman Farisiut, Pejgamberi urdhëron hapjen e një kanali **(hendeku, istikami)** rreth e përqark Medinës. Ushtria myslimane numëronte tremijë veta. kur arriti ushtira e armikut dhe e rrethoi qytetin, e asaj iu kishin bashkuar edhe jehuditë e vendit me të cilët myslimanët kishin pasur marrëveshje, frika u shtua, belaja u zmadhua sa që pati mendime të ndryshme. Myslimanët mbanin shpresë në ndihmën e Zotit, e formalistët munafikë i humbën shpresat dhe premtimin e Allahut e të Muhammedit, e konsideruan mashtrim. Shumë prej munafikëve kërkonin leje nga Pejgmaberi të shkonin në shtëpitë e veta për t'u mbrojtur. Pejgamberi u dha leje, por e dinte se po ikin prej luftës. Kur'ani i thotë se ata, edhe sikur të ishin në mesin tuaj, nuk do të luftonin, do të pranonin të kthehen në idhujtari po qe se armiku do të dominonte. Ata thonin me vete se më mirë do të ishte për neve sikur të ishim beduinë, e të jetonim në shkretëtirë e të mos ishim në Medinë, e prej atje do të kuptonim se ç'po ngjanë me myslimanët.



**23. Prej besimtarëve kishte burra që vërtetuan besën e dhënë Allahut, e disa prej tyre e realizuan premtimin duke dhënë jetën, dhe ka prej tyre që janë duke pritur *(ta zbatojnë)* dhe ashtu nuk bënë kurfarë ndryshimi.**

**24. Që Allahu t'i shpërblejë të vërtetit për sinqeritetin e tyre e hipokritët t'i ndëshkojë, nëse do, ose t'ua falë atyre; Allahu është që falë shumë, është mëshirues.**

**25. Dhe Allahu i zbrapsi ata që nuk besuan me atë mllefin e tyre, duke mos arritur kurrnjë të mirë. Dhe Allahu ua largoi luftën besimtarëve. Allahu është i fuqishëm, ngadhënjyes.**

**26. E ata nga ithtarët e librit *(jehuditë)*, të cilët u ndihmuan atyre *(idhujtarëve)*, Ai *(Allahu)* i nxori prej kështjellave të veta dhe në zemrat e tyre u shtini frikën, ashtu që një grup e mbytni, kurse tjetrin grup e robëroni.**

**27. E juve ju la trashëgim tokën e tyre, shtëpitë e tyre, pasurinë e tyre dhe tokën që ende nuk e keni shkelur. Allahu është i gjithfuqishëm për çdo send.***

**28. O ti Pejgamber, thuaju grave tuaja: "Në qoftë se lakmoni jetën e kësaj bote dhe stolitë e saj, atëherë ejani: unë po ju jap furnizimn *(për lëshim)* dhe po ju lëshoj ashtu si është e rrugës.**

**29. E në qoftë se e doni Allahun, të dërguarin e Tij dhe botën tjetër, atëherë të jeni të sigurta se Allahu ka përgatitur shpërblim të madh për ato prej jush që bëjnë punë të mira.**

**30. O gra të Pejgamberit, cilado prej jush që bën punë të ligë e të shëmtuar, asaj dënimi i shtohet dyfish e kjo për Allahun është shumë lehtë.**

---

Si përfundim i kësaj lufte që quhet: Lufta e Hendekut, sipas kanalit të hapur, ose: Lufta e Ahzabit, sipas aleancës ushtarake të armikut, armiku e mban të rrethuar Medinën për disa ditë, por një natë kur ishte errësirë e madhe, Zoti e lëshon një frymë të stuhishme e të ftohtë, ua shuan zjarrin, ua rrënon çadrat, ua shtie frikën në shpirt dhe e lëshojnë rrethimin e ikin. Myslimanët shpëtojnë pa kurrnjë të keqe, por zbulohen ata që ishin vetëm formalisht myslimanë dhe ashtu i pastrojnë radhët e veta. Thuhet se gjatë asaj nate të errët ushtria e padukshme që përmendet, ishin engjëjtë, të cilët i frikësuan ushtarët e armikut dhe ndihmuan ushtrinë myslimane.

* Shembullin më të mirë për durim, për trimëri luftarake, për fjalën, veprat dhe sjelljen, myslimanët e kanë në Pejgamberin e tyre, andaj, do të duhej orientuar dhe pajisur me cilësitë e tij.

Besimtarët e pajisur me cilësi të duhura, nuk mundi t'i trembë numri i madh i armikut, përkundrazi, ata edhe më shumë u forcuan, pse e dinin se sprovimi në këtë jetë është rregull, e ishin edhe të bindur se Allahu do t'u ndihmojë. Prandaj pati prej tyre që e flijuan jetën për rrugën e Allahut, e pati që mezi e pritnin momentin që të vdisnin si dëshmorë.

Jehuditë e fisit Beni Kurejdha, të cilët e thyen marrëveshjen me myslimanët dhe ndihmuan armikun e tyre, idhujtarët, Zoti i dënoi ashtu që u detyruan të hapin fortifikatën ku ishin të strehuar dhe të dorëzohen, kurse burrat e tyre u dënuan me vdekje, ndërsa gra e fëmijë u robëruan. Vendin e tyre e trashëguan myslimanët, e trashëguan edhe toka të tjera, si atë të Hajberit etj.



**31. E kush prej jush i përvishet adhurimit të Allahut dhe respektimit të të dërguarit të Tij dhe bën punë të mira, asaj do t'i japim shpërblimin e dyfishtë dhe për të kemi përgatitur furnizim të këndshëm.**

**32. O gratë e Pejgamberit, ju nuk jeni si asnjë grua tjetër, nëse keni kujdes e ruheni, andaj mos u llastoni në të folur e të lakmojë ai që ka sëmundje në zemrën e tij, po thuani fjalë të matura.**

**33. Dhe rrini në shtëpitë tuaja e mos shfaqni bukurinë tuaj si shfaqej në injorancën e hershme, falnie namazin, jepnie zeqatin dhe respektonie Allahun dhe të dërguarin e Tij. Allahu ka për qëllim që nga ju , o familje e shtëpisë *(se Pejgamberit)* të largojë ndytësinë e mëkateve dhe t'ju pastrojë deri në skaj.**

**34. E, përkujtonie atë nga ajetet e Allahut dhe rregullat e fesë që po u lexohet në shtëpitë tuaja; vërtet, Allahu është i kujdesshëm dhe i njohur hollësisht për çdo gjë.**

**35. Nuk ka dyshim se për myslimanët e myslimanet, besimtarët e besimtaret, adhuruesit e adhurueset, të sinqertit e të sinqertat, durimtarët e durimtaret, të përvuajturit e te përvuajturat, sadakadhanësit e sadakadhënëset, agjëruesit e agjërueset, ruajtësit e nderit e ruajtëset e nderit, shumë përmendësit e Allahut e shumë përmendëset e Allahut, Allahu ka përgatitur falje *(mëkatesh)* dhe shpërblim të madh.***

* Pas disfatës së ushtrisë së aleatëve dhe pas zgjerimit të territorit të myslimanëve, jeta e myslimanëve përmirësohet në përgjithësi, por Pejgamberi dhe shokët e tij më të ngushtë nuk bëjnë ndonjë ndryshim në modestinë e jetës së tyre të përditshme. Megjithatë, gratë e Pejgamberit lakmuan për një jetë më luksoze. Sigurisht ato nuk ishin në gjendje ta kuptonin sa duhet se jeta dhe begatitë e kësaj bote, sado që të jenë të këndshme, nuk peshojnë as sa krahu i mizës, në krahasim me të mirat që Allahu u ka përgatitur besimtarëve në Ahiret. Nuk ishin në gjendje të kuptojnë se kushtet e jetës mund të ndryshojnë te myslimanët, por jo edhe në shtëpinë e Pejgamberit, andaj ato një ditë u ulën dhe kërkuan prej Pejgamberit t'u lejojë jetë më luksoze dhe stoli më të shumta.

Duke qenë Pejgamberi ulur në mesin e tyre, vjen Ebu Bekri e pas tij Ymeri dhe kërkojnë leje të hyjnë, por një herë nuk lejohen e më vonë lejohen. Pejgamberi rrinte në heshtje, Ymeri tha: do të flasë e ndoshta do të na buzëqeshë Pejgamberi. I tha: O i dërguar i Zotit, të kishe parë se si gruaja ime kërkonte prej meje furnizim më të madh, e unë i thash: ta shtrembëroje qafën, Pejgamberi buzëqeshi e u tha se edhe këto rreth meje janë duke kërkuar ashtu...

Shpallet ky ajet dhe Pejgamberi urdhërohet t'u thotë grave: Nëse duan jetë luksoze të kësaj bote...

Derisa gratë e Pejgamberit shfaqën dëshirën të jenë ndaj tij, të jenë në respekt të Allahut dhe nuk zgjodhën jetën e kësaj bote, ato nuk ishin më si gratë e tjera të rëndomta. Gabimi i tyre konsiderohej dyfish më i madh, e edhe shpërblimi, andaj ato porositen të jenë të matura në fjalë, të qëndrojnë në shtëpitë e tyre duke përsëritur Kur'anin e shpallur dhe duke përpunuar thëniet e Pejgamberit e rregullat e tjera islame, sepse ato ishin shembull i të gjitha grave myslimane të asaj dhe të çdo kohe, dhe se shtëpia e tyre ishte vendi ku vinte shpallja.



36. Kur Allahu ka vendosur për një çështje, ose i dërguari i Tij, nuk i takon *(nuk i lejohet)* asnjë besimtari dhe asnjë besimtareje që në atë çështje të tyre personale të bëjnë ndonjë zgjidhje tjetërfare. E kush kundërshton Allahun dhe të dërguarin e Tij, ai është larguar shumë larg së vërtetës.

37. *(Përkujto)* Kur i the atij që Allahu e kishte shpërblyer *(me besim)* e edhe ti i pate bërë mirë: "Mbaje bashkëshorten tënde the kij frikë nga Allahu!", e ti e mbaje fshehtë në vetën tënde atë që Allahu do ta zbulojë dhe u frikësohesh njerëzve, por më e drejtë është që t'i frikësohesh Allahut. E pasi që Zejdi e kishte vendosur atë që kishte menduar ndaj saj, Ne ta kurorëzuam ty atë, e për të mos pasur besimtarët vështirësi *(mëkat)* në martesë me gratë e të adoptuarëve të tyre, kur ata heqin dorë prej tyre. E vendimi i Allahut është i kryer.

38. Pejgamberit nuk i përket kurrnjë qortim për atë që Allahu e ngarkoi me të. Ky ishte ligj, i Allahut edhe ndër ata që ishin më parë, e urdhëri i Allahut është vendim i kryer.

39. *(ligj i Allahut ndër)* Ata, të cilët i kumtojnë shpalljet e Allahut, i frikësohen vetëm Allahut e askujt tjetër pos Tij, e Allahu është i mjaftë të jetë llogaritës.

40. Muhammedi nuk ka qenë babai i asnjërit prej burrave tuaj por ai ishte i dërguari i Allahut dhe vulë e të gjithë pejgamberëve, e Allahu është i dijshëm për çdo send.

41. O ju që besuat, përkujtoni Allahun sa më shpesh.

42. Dhe madhëronie Atë mëngjes e mbrëmje.

43. Ai ju mëshiron juve e edhe engjëjt e Tij, e për t'ju nxjerrë juve prej errësirave në dritë dhe Ai ndaj besimtarëve është shumë mëshirues.

---

Megjithëse në fenë islame gruaja është e barabartë me burrin, shumë ajete të Kur'anit u drejtohen burrave si më përgjegjës. Ymmi Seleme, bashkëshorte e Pejgamberit paska thënë: "O i dërguar i Zotit, unë po dëgjoj se po përmenden burrat në Kur'an e jo edhe gratë!" Atëherë qenka shpallur ajeti: myslimanët, myslimanet, besimtarët besimtaret...

**44. Ditën që e takojnë Atë *(Zotin)*, përshëndetja ndaj tyre është Selam *(paqë)* dhe për ta ka përgatitur shpërblim të mirë.**

**45. O ti Pejgamber, Ne të dërguam ty dëshmues, lajmëtarë përgëzues e qortues.**

**46. Dhe me urdhërin e Allahut, thirrës për në rrugën e Tij dhe pishtarë ndriçues.**

**47. E besimtarëve jepu sihariq se prej Allahut ata kanë dhunti të madhe.**

**48. Mos i dëgjo jobesimtarët e hipokritët dhe mos u vë veshin mundimeve të tyre ndaj teje, e mbështetju Allahut se Allahu është mbrojtje e mjaftueshme.***

**49. O ju që besuat, kur të keni lidhur kurorë me besimtaret e pastaj i lëshoni ato para se të keni kontaktuar me to, ju nuk keni të drejtë të kërkoni që ato të presin afatin e caktuar *(iddetin)*, po jepniu diçka atyre dhe lironi në mënyrë të njerëzishme.**

**50. O ti Pejgamber, Ne të kemi lejuar gratë, të cilave u ke dhënë shpërblimin e kurorës, dhe ato që me ndihmën e Allahut hynë në posedimin tënd *(robëreshat e luftës)* dhe bijat e axhës tëndë, bijat e hallave tua, bijat e dajës tëndë, bijat e tezeve tua *(të janë të lejuara, pos grave me niqah dhe të afërtat)*, të cilat kanë migruar *(kanë bërë hixhret)* si ti, dhe një grua besimtare nëse ajo ia falë veten Pejgamberit dhe nëse Pejgamberi dëshiron të martohet me të *(një martesë e tillë pa shpërblim të niqahit)*, duke qenë kjo *(rast)* vetëm për ty e jo edhe për besimtarët. Ne e dimë se ç'u kemi bërë atyre obligim rreth grave të tyre dhe rreth atyre që i kanë në pronësinë e vet, ashtu që ti të mos keshë vështirësi, e Allahu është që falë shumë, është mëshirues.**



* Vendimi i Zotit ose i Pejgamberit përkitazi me çfarëdo çështje qoftë, është obligim për secilin besimtarë dhe besimtare, të veprojë sipas tij, edhe nëse ka të bëjë me jetën e tyre personale. Ndoshta ky ajet ka të bëjë me martesën e Zejdit me Zejneben, por është rregull i përgjithshëm.

Ai të cilit Zoti i kishte ndihmuar të largohet prej kufrit e të pranojë fenë islame, i kishte ndihmuar edhe Pejgamberi pse kishte qenë rob dhe e kishte liruar, ishte Zejd ibni Harithi.

Zejdi ishte rob i Hadixhes qysh nga koha e injorancës. Pasi prej robërve ishte i pari që e pranoi fenë islame, e edhe prej myslimanëve të parë, Muhammedi a.s. e donte shumë. Zejdi nuk pat pranuar të shkojë te babai i vet që ishte idhujtar, shfaqi dëshirën të mbesë te Pejgamberi, e për këtë qëndrim të tij Pejgamberi e adoptoi për djalë, andaj quhej Zejdi i Muhammedit.

Nga dashuria që ushqente ndaj Zejdit, Pejgamberi u përpoq dhe arriti ta martojë me Zejnebe binti Xhahsh, grua autoritaive kurejshite. Ajo martesë nuk qe aq fatlume, sepse Zejnebeja e ndiente veten të përulur pse ishte martuar për robin **(skllavin)** dhe harmonia e respekti në bashkëshortësi nuk ishte në nivel. Pejgamberi ishte njoftuar nga ana e Zotit se do t'i duhej të martohej me Zejneben, ngase Zejdi do ta prishë kurorën me të. Këtë e dinte Pejgamberi, por kur iu ankua Zejdi se nuk mund të jetojë në bashkëshortësi me Zejneben për shkak se ajo ishte kryelartë ndaj tij, Pejgamberi i tha: kij dro Zotin, e mbaje gruan dhe mos e lësho! Kjo ishte ajo që i thuhet Muhammedit: e mbaje fshehtë në vete. Pejgamberi e dinte se urdhëri i Zotit pa tjetër duhej zbatuar, se urdhëri i kësaj martese të tij me Zejneben kishte për qëllim likuidimin e traditës së kahershme sipas së cilës fëmija e adoptuar konsiderohej si të ishte fëmijë nga barku e gjaku me të gjitha të drejtat edhe në trashëgim.



**51. Ti je i lirë të lëshosh atë që don prej tyre dhe të mbash pranë vete atë që don, e edhe të kërkosh afrimin e asaj nga e cila ke qenë larguar, dhe nuk ke mëkat. Kjo është më së afërmi që ato të qetësohen shpirtërisht e të mos brengosen dhe të jenë të kënaqura me atë që ti u ofron të gjitha atyre. Allahu e di çka mbani në zemrat tuaja, Allahu është më i dijshmi, më i buti.**

**52. Prej tash e mbrapa ty nuk të lejohen më gra *(të tjera)* e as në vend të tyre të marrësh ndonjë tjetër, po edhe sikur të mahnit bukuria e tyre, përveç atyre që i ke në posedim *(robëreshat)*, Allahu është përcjellës ndaj çdo sendi.**

**53. O ju që besuat, mos hyni në shtëpitë e Pejgamberit ndryshe vetëm nëse u lejohet për ndonjë ngrënie e duke mos pritur përgatitjen e saj, por kur të thirreni, atëherë hyni, e kur të jeni ushqyer, atëherë shpërndahuni, duke mos hyrë në bisedë njëri me tjetrin, vërtet këto *(pritja, qëndrimi, biseda)* e mundojnë Pejgamberin, por ai turpërohet prej jush Allahu nuk i turpërohet realitetit. E kur kërkoni prej tyre *(grave të Pejgamberit)* ndonjë send, atë kërkonie pas perdës, kjo është më pastër për zemrat tuaja dhe të tyre. Juve nuk u takon ta mundoni të dërguarin e Allahut, e as të martoheni kurrë me gratë e tij, pas *(vdekjes së)* tij. Këto janë tek Allahu mëkat i madh.**

**54. E shprehët ju haptazi ose fshehtazi ndonjë send, s'ka dyshim se Allahu çdo send e di.**

---

Këtë zakon prapanik duhej thyer njëherë e përgjithmonë, por Pejgamberi e dinte edhe atë se njerëzit do ta përgojonin se u martua me gruan e djalit, andaj edhe heshtte deri sa iu tërhoq vërejtja seriozisht se duhej frikësuar Zotit, e jo thënieve të njerëzve të padijshëm. Ajsheja, bashkëshortja e Pejgamberit thotë: Sikur Pejgamberi të kishte mundësi dhe leje të fshehte diçka nga shpallja e Zotit, nga Kur'ani, ai do ta fshehte këtë: E mban fshehtë në veten tënde atë që Allahu do ta publikojë... ajeti 37.

Armiqtë e përbetuar të Pejgamberit, të Kur'anit dhe të fesë islame, trilluan dhe thurën lloj-lloj variantesh rreth këtij rasti, pati edhe myslimanë komentatorë e muhadithinë që pa ndonjë qëllim të keq, por nga naiviteti dhe nga pakujdesia, ranë në kurth të armiqve.

Ky ligj i Zotit duhet zbatuar si prej Pejgamberit ashtu edhe prej besimtarëve pa kurrfarë ngurrimi, kështu e zbatuan edhe pejgamberët e mëparshëm.

Pejgamberi nuk ishte baba i njerëzve, por i dërguar i Zotit me të cilin përfundon dërgata, shpallja, është dëshmitar, është pishtar i dritës së pashuar që lajmëron besimtarët për xhennet, e mëkatarëve u tërheq vërejtjen me zjarr, është i mbështetur në Zotin, e nuk çanë kokë për dredhitë e armiqve, pse Zoti është në krahun e tij.



**55. Nuk është mëkat për ato** *(gratë të jenë të pambuluara)* **ndaj etërve të tyre, as ndaj djemve të tyre, as ndaj vëllezërve të tyre, as ndaj djemve të vëllezërve të tyre, as ndaj djemve të motrave të tyre, as ndaj grave të tyre, e as ndaj robëreshave të tyre. E, frikësohuni** *(o ju gra)* **Allahut, Allahu është pranë çdo sendi.**

**56. Është e vërtetë se Allahu dhe engjëjt e Tij me madhërim e mëshirojnë Pejgamberin. O ju që keni besuar, madhëronie pra atë** *(duke rënë salavatë)* **dhe përshëndeteni me selam.**

**57. E s'ka dyshim se ata, të cilët e fyejnë Allahun dhe të dërguarin e Tij, ata i ka mallkuar Allahu në Dynja e në Ahiret dhe për ta ka përgatitur një dënim të dhembshëm.***

**58. E ata që fyejnë besimtarët dhe besimtaret, për çka ata nuk janë fajtorë, ata kanë ngarkuar veten me një mëkat shumë të madh.**

**59. O ti Pejgamber, thuaju grave tua, bijave tua dhe grave të besimtarëve le të vëjnë shamitë** *(mbulojë)* **e veta mbi trupin e tyre, pse kjo është më afër që ato të njihen** *(se nuk janë rrugaçe)* **e të mos ofendohen. Allahu fal gabimet e kalura, Ai është mëshirues.**

**60. Po nëse hipokritët dhe ata që kanë zemra të sëmura, dhe ata që përhapin gënjeshtra në Medinë, nuk ndalen, Ne do të bëjmë që ti të dominosh mbi ta e pastaj ata nuk do të jenë fqinj me ty në të, vetëm një kohë të shkurtër.**

**61.** *(Do të jenë)* **Të mallkuar, kudo që të ndeshen do të kapen dhe do të mbyten.**

**62.** *(Ky është)* **Ligj i Allahut edhe ndër ata që ishin më parë, e në ligjin e Allahut nuk mund të gjesh ndryshim.**

---

* Edhe në këto ajete jepet shenjë për disa rregulla të martesës, por bëhet një përjashtim i tyre kur është fjala për Pejgamberin, i cili ishte i lejuar të mbajë numrin e grave që i kishte me kurorë, që kishin migruar si dhe ato që i kishte si robëresha të luftës, ose që ndonjë grua paraqet dëshirën të jetë nën strehimin e Pejgamberit, e që Pejgamberi nuk është i obliguar t'u përmbahet rregullave.

Gjendja në të cilën ishin myslimanët në ditët e para dhe rrethanat që diktonin për përhapjen e fesë islame, ishin si faktorë që Pejgamberi të jetë i lirë për martesë me gra: të kurorëzuara, robëresha si pre lufte, muhaxhire dhe me ato që shprehin dëshirë të jenë gra të tij edhe pa kushte paraprake.

Kur gratë e Pejgamberit u vunë para zgjedhjes: të vazhdojnë jetën modeste me Pejgamberin ose të përcaktohen për jetën e kësaj bote. Ato shprehen dëshirën të mbesin pranë rrugës së Allahut, të Pejgamberit dhe të botës tjetër. Allahu ua ngriti nderin duke mos lejuar Pejgamberin që pos atyre të martohet edhe me ndonjë grua tjetër.

Për të mos e penguar Pejgamberin në kryerjen e detyrave të veta e të myslimanëve dhe për të mos e shqetësuar oreçast, myslimanët udhëzoheshin se si duhet të sillen ndaj tij. Këto rregulla vlejnë edhe ndaj njëri-tjetrit. Pas zbritjes së shpalljes për mbulimin e grave, myslimanët nuk kanë qenë të lejuar të hyjnë te gratë e Pejgamberit, me përjashtim të të afërmëve që përmenden. Të njëjtat rregulla vlejnë edhe për besimtarët.

Gratë e Pejgamberit, të cilat konsiderohen nëna të myslimanëve, pas vdekjes së Pejgamberit, me to nuk mund të martohet askush.

Myslimanët kanë për detyrë të bijnë salavatë për Pejgamberin, kur thuhet se edhe Zoti e engjëjt i shprehin mëshirë e respekt. Salavati për Pejgamberin është detyrë e të gjitha krijesave, ngase çdo të mirë që e përjetojnë është rezultat i mëshirës, të cilën Allahu ia dhuroi atij për të gjitha krijesat, e derisa krijesat nuk janë në gjendje



63. Njerëzit të pyesin për kijametin *(katastrofën)* e ti thuaj: "Për atë di vetëm Allahu! E, ku mund ta dish ti, ai ndoshta është afër!"

64. Allahu i ka mallkuar jobesimtarët dhe për ta ka përgatitur zjarr të ndezur fort.

65. Aty do të mbesin përgjithmonë dhe nuk do të gjejnë kë t'i mbrojë apo t'i ndihmojë.

66. Ditën kur fytyrat e tyre do të përmbysen në zjarr e thonë: "Të mjerët ne, ta kishim adhuruar Allahun e respektuar të dërguarin!"

67. Dhe thonë: "Zoti ynë, ne i dëgjuam udhëheqësit tanë dhe të parët tanë, por ata na shmangën nga rruga e drejtë".

68. Zoti ynë, jepu atyre dënim të dyfishtë dhe mallkoj ata si është më së keqi!

69. O ju që keni besuar, mos u bëni si ata që e ofenduan Musain, e Allahu e pastroi atë nga ajo që i thanë. Ai tek Allahu ishte me famë.

70. O ju besimtarë, përmbajuni mësimeve të Allahut dhe thuani fjalë të drejta.

71. Ai *(Allahu)* iu mundëson të bëni vepra të mira, ju shlyen juve mëkatet tuaja, e kush respekton Allahun dhe të dërguarin e Tij, ai ka arritur një sukses së madh.

72. Ne u ofruam emanetin *(obligimet)* qiejve, tokës dhe maleve, e ata nuk deshën ta marrin përsipër atë dhe u frikësuan prej tij, ndërsa njeriu atë e mori mbi vete; vërtet ai i bëri padrejtë vetes, dhe ishte i padijshëm.

73. *(Njeriu e mori përsipër)* Ashtu që Allahu të ndëshkojë hipokritët dhe hipokritet, idhujtarët dhe idhujtaret, e t'u falë besimtarëve dhe besimtareve. Allahu është Ai që falë shumë dhe është mëshirues.*

---

t'ia shprehin falënderimin që e meriton, i drejtohen Zotit që Ai t'i japë shpërblimin e merituar, andaj thonë: **"Allahume sal-li ala Muhammed..."**

Për rëndësinë e salavatit ndaj Pejgamberit flasin shumë hadithe, por edhe sikur të mos kishte të tjera pos atyre që janë shënuar në hadithet e sakta që Pejgamberi ka thënë: "Kush bën salavatë për mua njëherë, Allahu bën për atë dhjetë herë", do të kishte mjaft për të kuptuar rëndësinë e salavatit.

Fyerje për Allahun është: mosbesimi ndaj Tij, përshkrim i fëmijës së Tij, Zoti i varfër, Isai bir i Zotit etj. Fyerje ndaj Pejgamberit është përgënjeshtrimi, tallja me shpalljen që e sillte dhe me dispozitat e fesë.

* Gratë e Pejgamberit dhe të besimtarëve urdhërohen të mbulohen ashtu që të dihen se janë gra të ndershme, e të mos sulmohen prej rrugaçëve, pse në atë kohë kishte edhe gra që ishin robëresha, nuk ishin të strehuara te ndonjë burrë dhe si të tilla, njerëzit e pamoralshëm u vërsuleshin me fjalë e sjellje të këqija. Mbulimi i bukurive të trupit të gruas nuk është ndonjë gjest fanatizmi apo gjelozie, por ishte mjet me të cilin ngritej vlera e gruas.

Të gjithë ata që përpiqeshin në ndonjë mënyrë ta njollosnin pastërtinë dhe autoritetin e fesë islame, ishin hipokritë, idhujtarë ose intrigantë që nuk i lënin të qetë as besimtarët e as besimtaret. Pejgamberi urdhërohet t'ju tërheqë vërejtjen për të pushuar prej atyre intrigave të tyre. Përndryshe ata do të dëbohen prej Medinës dhe do të ndiqen e do të vriten kudo që të gjenden, sepse ky është ligj i Zotit kundër fesatxhinjve.

Në formë talljeje, disa njerëz e pyetnin Pejgamberin se kur do të jetë kijameti...? Kur'ani u përgjigjet se ai mund të jetë shumë afër, po si do që të jetë, duhet ta dijnë ata që nuk besuan se ata janë të mallkuar, se do të hudhen në zjarr, ashtu që fytyrat e tyre do t'i ekspozohen zjarrit sa në një anë e sa në anën tjetër dhe atëherë do të dëshprohen pse nuk besuan. Do të përpiqen t'ua hedhin fajin parisë që i udhëhoqi në rrugë të gabuar.

Musai ka qenë njeri shumë i turpshëm, andaj nuk ka mundur askush t'ia shohë trupin. Hipokritët shpifën trillime se ai ka të meta të lloj-llojshme trupore. Një ditë mënjanohet në një skutë për t'u larë, e teshat i lë mbi një gur. Kur doli nga uji dhe shkoi te rrobat, ato nuk i gjeti ku i kishte lënë, por në një vend tjetër më larg. Duke vajtur lakuriq te petkat e veta, ka has në një grup njerëzish që ia shohin trupin e tij të shëndoshë dhe ashtu demantohen të gjitha trillimet.

Përgjegjësia e njeriut si halif në tokë, është shumë e madhe, andaj një përgjegjësi të tillë nuk do ta pranonin as trupat më të mëdhenj siç janë qiej, tokë e male. Mirëpo, pranimi i një përgjegjësie të tillë prej dikujt, ishte nevojë e domosdoshme, ngase përmes tij do të arrihej shfrytëzimi i begative të Zotit të krijuara për njeriun. Njeriu e pranoi emanetin dhe është përgjegjës për zbatimin e programit të Zotit, sipas të cilit i është garantuar secilit njeri jetë e lumtur edhe në këtë botë, e shpërblim i madh në jetën tjetër, e cila është qëllim përfundimtar. Me këtë emanet njerëzit janë vënë në sprovë. Fatlum është ai, që zbaton mësimet e Allahut, sepse është besnik i emanetit të besuar, e fatzi është ai që nuk llogarit për përgjegjësinë që e ka marrë përsipër dhe e mundon vetën e vet dhe tregohet xhahil.

*Me ndihmën e Zotit, mori fund përkthimi dhe komentimi i kaptinës "Ahzabë". Lavdëruar qoftë Allahu i madhërishëm!*

---

# SURETU SEBE'Ë
## KAPTINA 34

*E zbritur në Mekë, pas sures Llukman, ajete: 54*

*Edhe kjo kaptinë rrah çështjet e besimit të drejtë, të besimit në Zotin një, të shpalljes, të Pejgamberit, të botës tjetër pas ringjalljes, të xhennetit, të xhehenemit, ngase idhujtarët nuk dinin e as nuk besonin në asnjëren prej këtyre të vërtetave.*

*Idhujtarët e konsideronin mundësinë e ringjalljes si gjë të çuditshme, si të pamundshme, andaj edhe talleshin me Pejgamberin kur ai u thoshte se do të ringjalleni. Edhe në këtë kaptinë, sikundër edhe në dy vende të tjera në Kur'an, Zoti e urdhëron Muhammedin të betohet në Zotin e madhërishëm se pas shkatërrimit në tërësi të trupit të njeriut në varreza, ai ka për t'u ngjallur.*

*Në këtë kaptinë janë përfshirë edhe tregimet për Davudin dhe për djalin e tij Sulejmanin, për mrekullitë e tyre shumë karakteristike, si malet e shpezët që bashku me Davudin dhe era si mrekuli e posaçme për Sulejmanin, e ashtu edhe nënshtrimi i xhinve.*

*Kjo kaptinë përfundon më thirrjen ndaj idhujtarëve që t'i largohen rrugës së gabuar, të mos adhurojnë sende të ngurta, të mos mendojnë se do të kenë ndonjë dobi prej tyre, por t'i kthehen rrugës së drejtë, ta besojnë Allahun, Krijuesin e gjithësisë, nëse duan t'i shpëtojnë dënimit të ashpër të zjarrit të xhehenemit.*

*Kaptina quhet: "**Suretu Sebe'ë**" - kaptina Sebe'ë, ngase bëhet një rrëfim për popullin e atij vendi. Sebe quheshin mbretrit e Jemenit, sipas emrit të një të parit të tyre. Rasti i tyre ishte kështu: çonin një jetë komode, por për shkak se e përbuzën nimetin e Zotit, i shkatërroi me një vërshim katastrofal dhe mbetën të shërbejnë si mësim për njerëzit që mendojnë.*



## SURETU SEBE'Ë

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Falënderimi i takon Allahut, që e Tij është çka ka në qiej dhe çka ka në tokë dhe i tërë falënderimi i takon Atij në botën tjetër. Ai është i urti i përsosuri në njohuri.**

**2. Ai e di çka vihet në tokë dhe çka del prej saj dhe çka zbret prej qiellit e çka ngrihet në të; Ai është Mëshiruesi, Mëkatfalësi.**

**3. E ata që nuk besuan thanë: "Nuk do të na vijë neve kijameti!" Thuaj: "Po, pasha Zotin tim që e di të fshehtën, pa tjetër to t'ju vijë ai juve. Atij nuk mund t'i fshihet as në qiej e as në tokë sendi sa grimca, e as më i vogël, e as më i madh, vetëm se janë të regjistruar në librin e qartë".**

**4.** *(Janë të shënuara)* **Që t'i shpërblejë ata që besuan dhe bënë vepra të mira. Për të tillët ka falje dhe furnizim të mirë.**

**5. Ata që u përpoqën t'i mposhtin faktet Tona, ata do të kenë një dënim të keq, të dhembshëm.**

**6. Ndërsa atyre që u është dhënë dijenia, e dinë se kjo që të është shpallur ty nga Zoti, është e vërtetë dhe se udhëzon për në rrugën e Fuqiplotit, të lavdishmit.**

**7. Dhe ata që nuk besuan thanë: "A doni t'ju tregojmë për një njeri që do t'ju informojë juve se si, pasi që** *(të vdisni e)* **të jeni copëtuar plotësisht, ju do të krijoheni rishtazi?**



**8. A është duke krijuar gënjeshtër ndaj Allahut, apo e ka kapur çmendia?" Jo, por ata që nuk besojnë botën e ardhshme, janë të dënuar përjetë, e tash janë në humbje të pambarim.**

**9. A nuk e shohin qiellin e tokën që i ka rrethuar ata para dhe prapa? Sikur të duam, Ne e shafitim tokën me ta ose shembim mbi ta copa nga qielli. S'ka dyshim se në këtë ka argument për secilin njeri që kthen mendjen te Zoti.***

**10. Ne i patëm dhënë Davudit dhuratë të madhe nga ana e jonë: "O male dhe shpezë, lartësoni *(me tesbih)* së bashku me të!" Ne ia zbutëm atij edhe hekurin *(si brumë)*.**

**11. *(I thamë)* Puno këmisha të plota *(nga hekuri)* dhe thurri me precizitet ato. Dhe bëni vepra të mira *(o familje e Davudit)*, se Unë vëzhgoj atë që ju punoni.**

**12. Edhe Sulejmanit ia nënshtruam erën që paraditja *(e udhëtimit me të duke shkuar)* ishte sa një muaj dhe pasditja e saj *(në të kthyer)* sa një muaj *(udhëtimi)*. I bëmë që atij t'i rrjedhë burim i remit dhe me urdhërin e Zotit të tij, ia nënshtruam xhinët që punonin sipas dëshirës së tij, e kush largohej prej tyre nga urdhëri Jonë, atij do t'ia shijojmë zjarrin e fortë.**

**13. I punonin atij çka ai dëshironte: pallate të fortifikuara, skulptura, pjata *(të drunjta)* sikurse rezervuare, enë *(kazana)* të palëvizshme. Vepron duke falënderuar, o familje e Davudit, e nga robërit e Mi, pak janë mirënjohës.**

**14. E kur ia caktuam atij vdekjen, askush tjetër, nuk i njoftoi ata *(xhinët)* për vdekjen e tij, përveç krimbit që i brejti shkopin e tij, e kur u rrëzua ai, për xhinët u bë e qartë se sikur të ishin ata që e dinin të fshehtën, nuk do të vazhdonin të qëndronin në mundimin e rëndë.****

---

* Pesë kaptina fillojnë me "**Elhamdu Lil-Lahi...**" Një prej tyre është kjo dhe falënderimi që i takon Allahut të madhëruar, ka të bëjë edhe me të mirat e kësaj bote, ndërsa falënderim i posaçëm i bëhet në botën tjetër, kur besimtarët e sinqertë gjejnë kënaqësinë që ua dhuron, por falënderimi ndaj Tij në këtë botë është obligim për njerëzit, e falënderimi që do t'i shprehet në botën tjetër është nga gëzimi.

Edhe në këtë kaptinë Muhammedi urdhërohet të betohet në Zotin se do të vijë kijameti, do të ringjallen njerëzit dhe se do të përgjigjen për vepra.

Është menduar se pjesa e imtë e materies është atomi, e këtu, në këtë kaptinë, e gjejmë fjalën e Zotit që iu kumtua Muhammedit para katërmbëdhjetë shekujsh se ka pjesë edhe më të imëta që nuk mund t'i shohë njeriu në asnjë mënyrë, e ka edhe aq të mëdha sa që prapë njeriu nuk mund t'i përfshijë me shikimin e vet. Këtë thënie, tash e ka vërtetuar shkenca. Pra asjnë vepër, fjalë a send, nuk është që nuk ka efektin e vet pozitiv ose negativ, e njeriu do të përgjigjet për të gjitha. E mu këtu qëndron shkaku, pse kriminelët donin të talleshin me Muhammedin, kur ai u shpjegonte se do të ringjallen e do të përgjigjen. Kriminelët nuk mendonin se qiej e tokë janë krijime të Zotit, pra janë të rrethuar prej fuqisë së Tij nga të gjitha anët, e Ai ka fuqi t'i ringjallë.

** Davudin e kishte graduar Allahu, duke e bërë pejgamber, duke i dhënë librin Zebur, duke i nënshtruar malet dhe shpezët që së bashku me të i luteshin Zotit duke e pëlqyer zërin e tij, duke



15. Populli Sebe pati një begati në vendbanimin e vet: kishin nga të dy anët kopshte, nga ana e djathtë *(e luginës)* dhe nga ana e majtë. Hani *(u thamë)* nga begatitë e Zotit tuaj dhe falënderonju Atij. Qytet i mirë dhe Zot mëkatfalës.

16. Po ata i kthyen shpinën, e Ne e lëshuam kundër tyre rrjedhën e pendës dhe dy kopshtet e tyre i shndërruam në dy kopshte me fruta të idhët,drunj të thatë dhe diçka pak bari të egër.

17. Atë dënim ua dhamë atyre për shkak se nuk besuan, e Ne nuk dënojmë, përveç mohuesit.

18. Dhe, në mes tyre dhe mes fshatrave të bekuara *(në Sham)*, ju bëmë fshatra të njëpansjëshme dhe ju bëmë udhëtim të përshtatshëm. Udhëtoni të sigurt nëpër to natën e ditën.

19. Po ata thanë: "Zoti ynë, na i largo udhëtimet tona!" E ashtu e dëmtuan veten dhe i bëmë ata ngjarje tregimesh, i ndamë plotësisht. Në këtë ka argumente për secilin durimtar e mirënjohës.

20. Në të vërtetë, djalli realizoi mendimin e vet ndaj tyre, ndaj edhe e dëgjuan atë, përpos një grupi besimtarësh.

21. E ai *(djalli)* nuk pati kurrfarë pushteti ndaj tyre, përveç që *(dija Jonë të dalë në shesh)* të dihet ai që beson në botën tjetër, prej atij që është në dyshim për të. E Zoti yt është përcjellës ndaj çdo gjëje.

22. Thuaj: "Thirrni ata, të cilët i menduat për zota pos Allahut!" Ata nuk posedojnë sa një grimcë as në qiej e as në tokë dhe as që kanë ata në to ndonjë pjesë, dhe Ai nuk ka prej tyre ndonjë përkrahje.

---

zbutur hekurin dhe duke mësuar për punimin e këmishëve të hekurta për luftë. Sulejmani kishte mrekulli erën me të cilën udhëtonte për një gjysmë dite sapër një muaj udhëtim këmbësor, Zoti kishte mundësuar të zbulojë burimin e bakrit, mandej ia nënshtroi edhe xhinët, të cilët ishin të detyruar të vepronin sipas urdhërit të Sulejmanit, e nuk guxonin të shmangeshin, se Zoti u kishte tërhequr vërejtjen se do t'i dënonte ashpër. Xhinët i punonin çdo gjë Sulejmanit, por ishte karakteristike se me vdekjen e Sulejmanit vërtetohet se xhinët nuk e dinin të fshehtën. Sulejmani vdiq në këmbë duke iu lutur Zotit, e i mbështetur në shkopin e vet; për vdekjen e tij nuk diti askush; xhinët e vazhdonin punën e tyre të mundimshme. Sikur ta dinin se Sulejmani kishte vdekur, ata nuk do të vazhdonin atë punë të mundimshme. Sulejmani i vdekur mbeti mbështetur në shkop, deri kur krimbi ia brejti shkopin; ai u thye, e Sulejmani u rrëzua. Shumë falltorë mbështeten në atë se xhinët u sjellin lajme të panjohura, e ky është mashtrim i madh. Këtë e mohon kategorikisht ky ajet i Kur'anit.



**23. Dhe ndërmjetësimi nuk bën dobi te Ai, përveç i atij të cilit Ai i jep leje, e kur hiqet frika nga zemrat e tyre** ***(të ndërmjetësuesve)*****, ata thonë: "Çka tha Zoti juaj!"** ***(rreth shefatit)*****. Ata** ***(engjëjt e lartë)*** **thonë: "Të vërtetën!"** ***(u dha leje)*****. Ai është më i larti, më i madhi.**

**24. Thuaj: "Kush ju furnizon nga qiejt e nga toka?" Thuaj: "Allahu". E atëherë, ose ne ose ju jemi në rrugë të drejtë, apo në një humbje të dukshme!**

**25. Thuaj: "Ju nuk jeni përgjegjës për gabimet tona, e as ne nuk përgjigjemi për atë që vepronі ju!"**

**26. Thuaj: "Zoti ynë na tubon neve dhe juve, e pastaj me drejtësi gjykon mes nesh, se Ai është gjykatës i drejtë, i dijshëm.**

**27. Thuaj: "M'i tregoni ata** ***(idhuj)*** **që ia shoqëroni Atij si rivalë!" Jo, kurrsesi nuk ka shok, por Ai është Allahu, i gjithëfuqishmi, i urti!"**

**28. Ne nuk të dërguam ty ndryshe vetëm se për të gjithë njerëzit, myzhdedhënës dhe tërheqës i vërejtjes, por shumica e njerëzve nuk e dinë.**

**29. E thonë: "Kur është ai premtim, nëse jeni të vërtetë?"**

**30. Thuaj: "Ju keni afatin e një dite që për asnjë moment nuk do të shtyheni për më vonë, e as nuk do të nguteni më para.**

**31. Dhe ata që nuk besuan thanë: "Ne nuk i besojmë këtij Kur'ani, e as atij që ishte para tij,** ***(librave të tjerë)*****?!" E sikur t'i shihje zullumqarët kur para Zotit të tyre të ndalen, kthejnë fjalën** ***(fyese)*** **njëri-tjetrit, atyre që ishin pari, u thonë: "Sikur të mos ishit ju, ne do të kishim qenë besimtarë!"**



**32. E ata që ishin pari, atyre që kishin qenë të dobët u thonë: "A ne ju penguam prej udhëzimit të drejtë pasi që u pat ardhur juve? Jo, por ju vetë ishit kriminelë!"**

**33. E ata që kishin qenë të shtypur, atyre që ishin krerë u thonin: "Jo, por dredhia juaj natë e ditë *(na largoi prej besimit)*, kur ju na thërrisnit të mos e besojmë Allahun dhe t'i bëjmë Atij shokë. E kur e shohin dënimin, e fshehin dëshpërimin e vet dhe Ne u vëmë prangat në qafat e atyre që nuk besuan. Ata nuk dënohen për tjetër pos për atë që punuan"***

**34. Ne nuk dërguam në asnjë vendbanim ndonjë nga pejgamberët e që pasanikët e tij të mos i thonin: "Ne nuk i besojmë asaj me çka jeni dërguar".**

**35. Ata thoshin: "Ne kemi më shumë pasuri e fëmijë, e ne nuk do të jemi të ndëshkuar".**

**36. Thuaj: "Allahu ia shumon begatinë atij që do, e edhe ia pakëson, por shumica e njerëzve nuk e dinë".**

**37. Nuk është as pasuria juaj, e as fëmijët tuaj ajo që ju afron pranë Nesh, është vetëm besimi dhe veprat e mira; të tillët shpërblehen shumëfish për atë që vepruan dhe ata janë në dhoma të larta të shpëtuar.**

**38. Ndërsa, ata që përpiqen t'i mposhtin argumentet Tona, të tillët janë të dënuar.**

**39. Thuaj: "S'ka dyshim se Zoti im është Ai që i jep furnizim të begatshëm atij që do nga robërit e vet dhe Ai ia pakëson atij, e çkado që të jepni, Ai e kompenson atë dhe Ai është dhuruesi më i madh.**

---

* Sebe'ë quhej një popull sipas emrit të të parit të tyre, e që kishin vendbanimet e tyre në Jemen. Ai popull kishte një vendbanim shumë të begatshëm që shtrihej në një luginë dhe në të dy anët e saj kishte kopshte me lloj-lloj frutash. Ata do të duhej falënderuar Zotin për ato begati, por nuk i dëgjuan as pejgamberët dhe nuk falënderuan, andaj i vërshoi uji i pendës dhe u shkatërroi çdo të mirë. Madje, Zoti u kishte mundësuar që prej Jemenit të shkojnë në Sham, duke pushuar fshat më fshat, pse ato ishin të afërta dhe ashtu të tregtojnë sa më lehtë. Mirëpo, duke parë se edhe më të varfërit kishin mundësi të udhëtonin, meqë nuk nevojitej ndonjë përgatitje e fortë, kjo pasanikëve nuk u shkoi për shtati, andaj e përbuzën atë të mirë të Zotit dhe Ai i shpartalloi.

Djalli ka qenë betuar se do t'i mashtrojë njerëzit sa të mundet, e në disa raste ia arriti qëllimit edhe pse nuk ka pushtet mbi ta, por duke i mashtruar me sende të kota. Zoti gjithnjë i ka ditur dhe i di të prishurit, por mashtrimi i shejtanit e qet në shesh atë që e ka ditur Ai, Adhuruan zota që s'kanë asgjë në dorë, pse edhe pejgamberët nuk do të mund të bënin shefaatë, vetëm pas lejes së Zotit, e zotat e tyre kurrë.

Pejgamberi ynë nuk ishte i dërguar vetëm për arabët, por për mbarë botën, e megjithatë disa talleshin, duke thënë se kur do të vijë kijameti? Ai vjen në çastin e caktuar dhe zullumqarët do të fyejnë njëri-tjetrit dhe do të përpiqen t'ia hudhin fajin njëri-tjetrit.



**40. Dhe,** ***(përkujto)*** **ditën kur i tubon ata të gjithë e pastaj engjëjve u thotë: "A këta ishin që vetëm juve u adhuronin?"**

**41. Ata** ***(engjëjt)*** **thonë: "I pa të meta je o i madhëruar! Ti je Zoti ynë, larg asaj që ata thonë! Por ata kanë qenë që adhuronin xhinët** ***(djajtë)*** **dhe shumica sish u besonin atyre".**

**42. E sot pra, nuk keni gjë në dorë t'i bëni as dobi, as dëm njëritjetrit, dhe atyre që ishin zullumqarë u themi: "Shijoni dënimin e zjarrit, të cilin e konsideruat gënjeshtër!"**

**43. E kur u lexoheshin atyre ajetet tona të qarta, ata thoshin: "Ky nuk është tjetër vetëm se një njeri, i cili dëshiron t'ju shmangë nga ajo që adhuronin prindërit tuaj" dhe thoshin: "Ky** ***(Kur'ani)*** **nuk është tjetër vetëm se është gënjeshtër e trilluar!" Madje, ata që nuk besuan të vërtetë, pasi ajo u erdhi, i thanë: "Kjo** ***(Muhammed, feja islame, Kur'ani)*** **nuk është tjetër vetëm se magji e qartë!"**

**44. Po Ne nuk u kemi dhënë atyre ndonjë libër që ta mësojnë dhe as nuk dërguam te ata ndonjë pejgamber para teje** ***(pra ata nuk dinë si është pejgamberi as si është shpallja).***

**45. Edhe ata që ishin para këtyre** ***(kurejshitëve)*** **patën përgënjeshtruar, dhe këta nuk kanë** ***(kurejshitët)*** **as një të dhjetën e asaj, që Ne u patëm dhënë atyre, e i konsideruan rrenacakë të dërguarit e Mi, ja si ishte dënimi Im.***

**46. Thuaj: "Unë ju këshilloj vetëm me një gjë: Për hir të Allahut të angazhoheni sinqerisht dy nga dy ose një nga një, e pastaj të mendoni thellë** ***(që ta kuptoni)*** **se shoku juaj** ***(Muhammedi)*** **nuk ka ndonjë çmendje. Ai nuk është tjetër vetëm që t'ju tërheqë vëretjtjen për një dënim të ashpër** ***(nëse nuk besoni)".***

**47. Thuaj: "Unë nuk kërkova prej jush ndonjë shpërblim, nëse kam kërkuar, ai le t'u mbetet juve, shpërblimi im është vetëm prej Allahut, e Ai është dëshmitar për çdo send".**

**48. Thuaj: "Zoti im, Njohës i të fshehtave, sjell të vërtetën".**

---

* Duke u mbështetur në forcën e vet,pasanikët gjithnjë refuzonin mësimet e pejgamberëve e ndonjëherë jusitifikoheshin me atë se sikur të mos ishin të mirë te Zoti, Ai nuk do t'u jepte pasuri e fëmijë, pra edhe thoshin se nuk do të na dënojë. Ata nuk e kuptonin se Zoti është Ai që sipas urtësisë së Vet bën përndarjen e begative, dikuj i jep më shumë e dikuj më pak, por kjo nuk do të thotë se pasanikët janë më afër Zotit. Më afër janë ata që besuan dhe bënë punë të mira. Shpërblimi i tyre do të jetë i shumëfishtë, andaj edhe do të vendosen në villat më të larta të xhennetit. Pasanikët do të duhej të shpenzonin për në rrugën e Zotit, meqë Ai do t'u kompensojë atë, e jo të përpiqen të mohojnë faktet e Zotit.

Pati popuj që adhuronin engjëjt, ndonjë pejgamber e diçka tjetër, e ditën e kijametit u bëhet pyetja engjëjve, se a mos juve u adhuruan? Kjo ka për qëllim demaskimin e të gjithë atyre që pos Zotit adhuruan diçka tjetër, pra së pari idhujtarët.

Idhujtarët mekas, edhe pse nuk dinin se si është pejgamberi, si është shpallja ose libri, ata mohuan Pejgamberin, mohuan Kur'anin, e nuk kuptonin se mohuesit para tyre, të cilët ishin nja dhjetë herë më të fuqishëm se këta, nuk i shpëtoi forca e tyre prej shkatërrimit që u solli Zoti, e edhe këta nuk do të mund të shpëtojnë.



49. Thuaj: "Erdhi e vërteta, e kota u zhduk pa fillim dhe pa kthim!"

50. Thuaj: "Nëse unë kam humbur, atëherë e keqja e humbjes është vetëm në dëm timin, e nëse e kam gjetur të vërtetën, atëherë ajo është me ndihmën e Zotit tim; Ai është dëgjues, i afërt!"

51. E Sikur t'i shohësh ata kur i kap frika e nuk kanë shpëtim edhe të kapën prej një vendi afër *(do të shihje tmerr të madh)*.

52. Dhe thonë: "Ne i kemi besuar atij *(Kur'anit, Muhammedit)*" Po si e arrijnë ata besimin prej së largu?

53. Kur ata më parë e mohuan atë dhe prej së largu thoshin me hamendje *(s'ka ringjallje, s'ka përgjegjësi etj.)*.

54. Dhe ndërhyhet *(ndërhyn Allahu)* ndërmjet tyre dhe ndërmjet asaj që dëshirojnë ata, ashtu sikurse është vepruar më parë me të ngjashmit e tyre *(partinë e tyre)*: vërtet, ata ishin në një dyshim të fortë.*

## SURETU FATIR

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

1. Falënderimi i qoftë Allahut, Krijuesit të qiejve e tokës Sajuesit të engjëjve me nga dy palë, tri palë e katër palë krahë, ndërmjetësues *(në mes Tij dhe pejgamberëve)*. Ai shton në krijim atë që do, vërtet, Allahu ka fuqi për çdo send.

2. Atë që Allahu ua dhuron njerëzve nga mëshira e Tij, nuk ka kush që mund ta pengojë, e atë që Ai e ndal, nuk ka kush që mund ta lirojë pos Tij; Ai është ngadhënjyesi, i gjithdijshmi.

3. O ju njerëz, ruani me mirënjohje të mirat që Allahu u dhuroi! A ka ndonjë zot tjetër që u furnizon juve nga qielli e toka? Nuk ka zot tjetër përveç Tij, e si pra, e ktheni shpinën?

* Kundërshtarëve u thuhet: Mendoni vetë ose dy nga dy e jo të grumbulluar më shumë, pse aty ku ka shumë njerëz, vështirë mund të thellohet njeriu në mendime. Dhe, shqyrtoni çështjen e Muhammedit dhe të Kur'anit që po ju lexon, se atëherë do të bindeni se nuk është çmendur, por i zgjedhur prej Zotit, i cili zgjedh atë që do.

Pejgamberi u thot se nuk kam kurrfarë interesi material prej jush, Zoti është që do të më shpërblejë, Ai përcjell punën e çdokujt dhe sipas sinqeritetit në vepra, njerëzve u jep shpërblimin.

Idhujtarëve u tërhiqet vërejtja se si kur do të ngriten prej varrezave i kap frika dhe u grahin për në xhehenem, atëherë do të besojnë, por aty nuk është vendi i besimit; vendi i besimit ka qenë në dynja, e ata sa ishin në dynja flisnin me hamendje, thoshin nuk do të ringjallemi, nuk do të përgjigjemi, nuk ka xhennet as xhehenem, edhe pse përpiqen të jusifikohen, u ndërpritet biseda dhe vihen në vendin e merituar.

Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i kaptinës "Sebe'ë" Lavdëruar qoftë i madhi Allah!

# SURETU FATIR
## KAPTINA 35

*E zbritur në Mekë, pas sures Furkanë; ajete: 45*

*Kaptina Fatir zbriti para shpërnguljes së Muhammedit, a.s. Edhe kjo sure i kushtohet qëllimit të përgjithshëm, për shkak të të cilit u shpallën pjesët e Kur'anit në Mekë, e të cilat si qëllim kryesor kanë: vërtetimin për çdo pejgamber që thirri në besim ndaj një Zoti, sjelljen e argumenteve mbi njësinë dhe ekzistencën e Tij, rrënimin e themeleve të idhujtarisë, pastrimin e zemrave nga ato bindje e sjellje të ndyta dhe pajisjen e njerëzve me një moral të lartë.*

*Kjo sjell shembuj mbi dallimin e besimtarit dhe jobesimtarit, duke marrë si shembull konkret të verbërin dhe syshëndoshin, errësirën dhe dritën, freskinë dhe vapën, të gjallin dhe të vdekurin.*

*Bëhet fjalë për llojllojshmërinë e krijesave si: frutat dhe pemët e ndryshme, njerëzit dhe shtazët, format e ndryshme të maleve e të gurëve, shtresat e tokës, gjë që të gjitha këto argumente vërtetojnë ekzistimin e Krijuesit fuqiplotë.*

*Flitet për trashëgimin e shpalljes më të lartë qiellore, të cilën e trashëgon ymmeti më i zgjedhur, ymmeti Muhammed. Mandej përmendet se ky ymmet do t'u takojë tri kategorive: asaj që lë mangu në zbatim, asaj që është e mesme e punëmirë dhe asaj që është më e zgjedhura.*

*Quhet: "**Suretu Fatir**" - kaptina Fatir, e për hir të këtij emri të Zotit, i cili përmendet në fillim të kaptinës, e që jep të kuptohet se Zoti është shpikës, zanafillës, krijues i parë pa kurrfarë gjedhe të mëparshme, edhe sureja e merr emrin Fatir.*



4. Po, nëse ty të konsiderojnë rrenacak, edhe të dërguarit para teje kanë qenë të përgënjeshtruar, po vetëm te Allahu kthehen çështjet.

5. O ju njerëz, s'ka dyshim se premtimi i Allahut është i vërtetë, pra të mos u mashtrojë juve jeta e kësaj bote dhe të mos u mashtrojë juve ndaj Allahut ai i mashtruari *(shejtani)*.

6. Djalli është armik juaji, pra edhe ju konsideronie armik, ai e thërret atë grupin e vet, vetëm për t'i bërë banues të zjarrit.

7. Ata që nuk besuan, kanë një dënim të ashpër, e ata që besuan dhe bënë vepra të mira, ata kanë falje *(të mëkateve)* dhe shpërblim të madh.

8. A atij që vepra e vet e keqe i është hijeshuar dhe e sheh si të mirë *(a është i njëjtë me atë që i largohet asaj)*? Në të vërtetë, Allahu e largon nga e vërteta atë që do dhe Ai e udhëzon atë që do, andaj ti *(Muhammed)* mos shkatërro veten me dëshprim për ta, Allahu e di shumë mirë atë që bëjnë ata.

9. Allahu është Ai që i lëshon erërat, e ato i lëkundin retë dhe Ne i derdhim ato në një vend të thatë dhe me atë ujitje e ngjallim tokën pas vdekjes së saj. Ja kështu është ringjallja.

10. Kush e dëshiron krenarinë *(le ta dijë)* e tërë krenaria i takon Allahut *(pra le ta kërkojë prej Tij)*, te Ai ngritet fjala e mirë *(besimi)* dhe veprimi i mirë, e Ai i pranon. E ata që përgatitin dredhira të këqia, për ata është një dënim i rëndë dhe dredhia e tyre është e zhdukur.

11. Allahu ju krijoi prej dheu, mandej prej një pike uji, e pastaj ju bëri çift. E asnjë femër nuk bart e as nuk e lind ndryshe, vetëm se me dijen e Tij, dhe nuk i jepet kujt të jetojë gjatë ose t'i shkurtohet jeta e tij, vetëm se ajo është e shënuar në Libër *(Levhi Mahfudh)*, e kjo për Allahun është lehtë.



**12. E nëse janë të njëjtë dy dete; ky i ëmbël shuan etjen dhe pirja e tij është e lehtë e ky tjetri i njelmëti djeg. E prej secilit ju hani mish të freskët, nxirrni stoli që i bani; e, i sheh anijet se si çajnë ujin për të kërkuar të mirat e Tij. Ashtu që ju të falënderoni.**

**13. Ai është që e zgjat natën në pjesë të ditës dhe e zgjat ditën në pjesë të natës, i nënshtroi diellin dhe hënën që secili lëviz *(udhëton)* deri në afatin e caktuar. Ky është Allahu, Zoti juaj, i tërë sundimi është i Tij, e ata që i lutni në vend të Tij, nuk posedojnë as sa një cipë *(e hurmave, fije)*.**

**14. Nëse ata i thërritni, ata nuk dëgjojnë thirrjen tuaj, po ta zëmë se dëgjojnë nuk mund t'ju përgjigjen juve në ditën e kijametit, ata do të mohojnë adhurimin tuaj ndaj tyre. E askush nuk të informon ty si i Dijshmi *(Allahu)*.***

**15. O ju njerëz, ju keni nevojë për Allahun e Allahu nuk ka nevojë për ju; Ai është i falënderuari.**

**16. Po të dojë Ai, juve ju zhduk e sjell krijesë të re.**

**17. E për Allahun ajo nuk është e vështirë.**

**18. Dhe asnjë mëkatar nuk do të bartë mëkatin e tjetrit, po edhe nëse mëkatari thërret ndonjë për t'ia bartur atë, ajo nuk do t'i bartet atij, edhe nëse *(ai që thërret)* është i afërt i tij. Ti mund t'ua tërheqësh vërejtjen vetëm atyre që i kanë frikën Zotit të tyre edhe pse nuk shohin dhe që e falin namazin. E kush pastron veten, ai ka bërë pastrimin për të mirën e vet, se vetëm te Allahu është e ardhmja.**

---

* Allahu që krijoi qiej e tokë pa ndonjë model të mëparshëm, që i krijoi engjëjt dhe i bëri ndërmjetësues mes Tij dhe pejgamberëve, që ka fuqi t'i krijojë krijesat ashtu si të dojë, i takon çdo falënderim e lavdërim.

Sipas këtij ajeti të Kur'anit dhe sipas shumë haditheve të sakta, melaiket janë me krahë, me lloj-lloj palë krahësh, edhe pse ne e dimë se ata nuk janë trupa fizikë.

Allahu që shpiku çdo send, e mban edhe sundimin ndaj çdo sendi, të mirën që ta jep Ai, nuk mund ta pengojë kush dhe atë që Ai nuk ta jep, nuk mund ta japë kush tjetër, andaj të mirave të Tij duhet falënderuar, por jo vetëm me gojë.

Muhammedit a.s. i jepet të kuptojë se edhe të dërguarit para tij u quajtën rrenacakë, andaj nuk duhet të brengoset.

Kumtesa e Zotit se do të ringjalleni, se ka xhennet dhe xhehenem, është e saktë, andaj nuk duhet shkuar pas mësimeve të shejtanit dhe nuk duhet mashtruar pas kësaj jete e të humbim jetën tjetër, pse duhet ditur se shejtani është armik i njeriut dhe mësimet e tij çojnë në xhehenem. Gjithashtu Muhammedit i thuhet që të mos e dëmtojë veten nga dëshpërimi pse disa nuk po besojnë. Ajo është punë e Zotit. Ai e di kush do të mbetet në errësirë e kush do ta gjejë dritën, andaj të keqit i duket e mirë puna e keqe, e nuk largohet prej saj.



19. Nuk janë të barabartë i verbëri dhe ai që sheh.

20. Dhe as errësirat e drita.

21. E as hija me vapën.

22. E nuk janë të njëjtë as të gjallit e të vdekurit, Allahu bën të dëgjojë atë që do, e ti nuk mund ta bësh të dëgjojë ai që është në varr.

23. Ti nuk je tjetër vetëm i dërguar që tërheq vërejtjen.

24. Ne të dërguam ty me atë që është e vërtetë, lajmgëzues e qortues, e nuk pati asnjë nga popujt që nuk pati të dërguar.

25. Edhe nëse të përgënjeshtrojnë ty, përgënjeshtruan edhe ata që ishin para tyre, që atyre u patën ardhur të dërguar me argumente të qarta, me broshura dhe me Libër të ndritshëm.

26. Pastaj *(pasi refuzuan)* i shkatërrova ata që nuk besuan, e sa i tmerrshëm ishte ndëshkimi Im!

27. A nuk e sheh se Allahu lëshon nga qielli ujë, e Ne nxjerrim me të fruta, ngjyra e të cilëve është e ndryshme, e edhe nëpër kodra ka vija të bardha e të kuqe ngjyrash të ndryshme, e ka edhe shumë të zeza.

28. Edhe nga njerëzit, nga gjallesat, nga kafshët po ashtu ka të ngjyrave të ndryshme. Po Allahut ia kanë frikën nga robërit e Tij, vetëm dijetarët, Allahu është mbi gjithçka është mëkatfalës.*

29. Ata që lexojnë librin e Allahut, e falin namazin dhe nga begatitë që Ne u kemi dhënë japin fshehtazi e haptazi, ata e shpresojnë një fitim që kurrë nuk u humbet.

30. Që Ai *(Allahu)* do t'ju plotësojë shpërblimin e tyre, e edhe do t'ju shtojë nga mirësia e Tij, vërtet Ai është mëkatfalës dhe shumë mirënjohës.

---

Kush dëshiron të jetë i ndershëm, krenar, i autoritetshëm, atë le ta kërkojë prej Allahut me besim e me vepra të mira, e Ai do t'i dhurojë atë në të dy jetët, e dredhia është e asgjësuar.

Ai Zot që njeriun e parë e krijoi nga dheu, e origjinën e tij e vazhdoi përmes një pike uji, i di të gjitha, e di çka ka në barkun e nënës, kur do të lindë, sa do të jetojë etj.

Deti i ëmbël dhe i njelmëti, janë shembull i besimtarit dhe i jobesimtarit.

Pozicioni i tokës ndaj diellit dhe forma e rrumbullakët e saj, bëjnë që nata e dita të zgjaten ose të shkurtohen, e të gjitha këto janë fakte që dokumentojnë për fuqinë dhe mjeshtërinë e Allahut.

* Çdo krijesë, a gjallesë, e në mesin e tyre edhe njeriu, kanë nevojë për të mirat e Zotit në çdo çast dhe në çdo gjendje, ndërsa Allahu nuk ka nevojë për krijesa, vetvetiu është i lavdëruar. Nëse Ai dëshiron, i zhduk njerëzit e një kohe dhe sjell të tjerë, sepse është i pavarur.



31. Dhe ajo që Ne të shpallëm ty nga libri, është e vërtetë e saktë, që vërteton edhe për ato që ishin para tij. Vërtet, Allahu është hollësisht i njohur ndaj robërve të vet, i sheh të gjitha.

32. Pastaj Ne u lamë në trashëgim librin robërve Tanë që Ne i kemi zgjedhur; e prej tyre ka që janë dëmtues të vetvetes, ka që janë mesatarë, e ka prej tyre që janë me ndihmën e Allahut, të parë në punë të mira, e kjo është ajo mirësia e madhe.

33. Xhennetet e Adnit janë që do të hyjnë në to, aty do të stolisen me rrethorëza nga ari e margaritari, e petkat e tyre janë të mëndafshta.

34. E ata thonë: "Falënderuar qoftë Allahu që largoi prej nesh brengat; vërtet, Zoti ynë është që falë shumë dhe është bamirës.

35. I cili nga mirësia e tij na vendosi në vendin e përjetshëm, ku nuk do të na prekë ndonjë mundim fizik dhe ku nuk na prek ndonjë molisje.

36. Po për ata që nuk besuan është zjarri i xhehenemit. Ata as nuk gjykohen që të vdesin *(të rehatohen)* e as nuk u lehtësohet ndëshkimi. Kështu e ndëshkojmë secilin që është shumë i pabesim.

37. Dhe ata do të klithin aty: "O Zot ynë, nxirrna e të bëjmë vepra të mira, e jo si ato që i bënim!" Po a nuk u dhamë juve jetë aq sa që ai që ka dashur të mendojë, ka mundur të mendojë gjatë asaj kohe, madje juve u ka ardhur edhe pejgamberi, pra shijoni, se për zullumqarët nuk ka ndonjë ndihmëtar.

38. Nuk ka dyshim, Allahu e di të fshehtën e qiejve e të tokës dhe Ai është që e di se çka mbajnë gjoksat.

---

Në ditën e kijametit secili do të përgjigjet për veprat e veta, askush, e edhe më i afërmi, nuk do të pranojë të bartë përgjegjësinë për mëkatet e tjetrit. Ky është ligj i Allahut.

Krahasimi që bëhet në mes të verbërit dhe syshëndoshit, errësirës e dritës, freskisë e vapës, të gjallëve e të vdekurve, aludon në besimtarin dhe jobesimtarin. Veni re! Errësira vjen në trajtën e shumësit, errësirat-zulumatë, ngase rrugët e gabuara janë të llojllojta, ndërsa drita, e vërteta është një, andaj edhe vjen në numrin njëjës: nurë.

Nuk pati popull që Allahu nuk i dërgoi pejgamber, por shumë popuj nuk u besuan, edhe Muhammedi nuk do të duhej të brengosej aq shumë pse edhe atij nuk i besuan.



**39. Ai është që juve ju bëri zëvendësues në Tokë, e kush nuk besoi të keqen e mosbesimit e ka kundër vetes; dhe mosbesimi i jobesimtarëve nuk u shton tjetër te Zoti i tyre vetëm se urrejtje të fortë dhe jobesimtarëve nuk u shton tjetër, mosbesimi i tyre vetëm se dëshpërim.**

**40. Thuaj: "Më tregoni për zotat tuaj që i adhuroni pos Allahut, më bëni të shohë se ç'krijuan ata në tokë; a mos kanë pjesë ata në qiej, a mos u kemi dhënë atyre ndonjë libër, e ata kanë argument në të?" Jo, por mizorët nuk i premtojnë njëri-tjetrit diçka tjetër vetëm se mashtrim.**

**41. Allahu i mban qiejt e tokën që të mos zhduken, e nëse ato zhduken, s'ka askush pos Tij që mund t'i mbajë; Ai është që nuk ngutet, është që falë.**

**42. Ata me betimin më të fortë të tyre janë betuar në Allahun se, nëse u vjen atyre ndonjë pejgamber, do të jenë më të udhëzuarit *(më besimtarët)* nga njeri i atyre popujve *(jehudi ose i krishterë)*, e kur u erdhi atyre pejgamberi, atyre nuk u shtoi tjetër vetëm se largim.**

**43. *(Largim)* Për shkak të mendjemadhësisë dhe dredhisë së keqe, por dredhia e keqe nuk godit tjetër vetëm ata që e kurdisën. Pra ata nuk janë duke pritur tjetër vetëm gjurmën e të parëve, e në ligjin e Allahut kurrë nuk do të hasësh devijim.**

**44. A nuk udhëtuan ata nëpër tokë e të shohin se si ishte përfundimi i atyre që ishin para tyre, ndonëse ata ishin edhe më të fuqishëm. Allahu nuk është i tillë që ndonjë send në qiej e as në tokë të mund ta bëjë të paaftë Atë; Ai është i dijshëm, i fuqishëm.**

---

Fuqia e Krijuesit dhe mjeshtëria e Tij e përsosur, duket në çdo dukuri në gjithësi, siç është uji që i jep jetë çdo bime e gjallese, e ato mandej janë të ngjyrave e shijeve të ndryshme. Andej, ai ndryshim vërehet edhe në shtresat e tokës - e bardhë, e kuqe, e zezë. Vërehet edhe në gjallesa, në njerëz, në shtëpiake; e këtë fuqi dhe këtë mjeshtëri të Krijuesit e kuptojnë dhe u përulën vetëm njerëzit e dijshëm, të cilët në përpjekjet e tyre për zbulimin e fshehtësive në natyrë, arrijnë ta njohin dhe ta kuptojnë Krijuesin e plotfuqishëm.

# SURETU JASINË
## KAPTINA 36

*E zbritur në Meke, pas sures "El Xhinnu", ajete: 83*

*Kjo kaptinë ka përfshirë si tema themelore tri sosh: Besimin në ringjallje dhe tubimin para Zotit xh. sh., rrëfimin për banorët e një fshati, dhe fakte e argumente për Njësinë e Zotit Krijues e Fuqiplotë.*

*Fillon me betim në Kur'anin e famshëm se është shpallje e vërtetë prej të madhit Zot, dhe se Muhammedi, bir i Abdullahut është Pejgamberi i Zotit. Mandej flitet mbi arrogancën e idhujtarëve kurejshë, se si këta përgënjeshtrojnë Pejgamberin dhe Kur'anin, andaj edhe e merituan azabin.*

*Pastaj sjell rrëfimin për banorët e vendbanimit "**Entakijë**", të cilët nuk i dëgjuan mësimet e të dërguarve, nuk dëgjuan as këshillat e atij besimtarit të sinqertë, të Habib Nexharit, e si përfundim i sjelljeve të tyre ishte shkatërrimi i merituar në këtë jetë, përveç dënimit që i pret në jetën tjetër. Me këtë u tërhiqet vërejtja jobesimtarëve për pasojat që mund t'i përjetojnë për shkak se refuzojnë edhe shpalljen edhe Pejgamberin. Zatën, të gjitha tregimet në Kur'an kanë për qëllim njerëzit të marrin përvojë e këshilla.*

*Pas argumenteve të Zotit, të cilat manifestohen në krijesat e krijuara në këtë gjithësi, në këtë universum, pasqyrohet gjendja në ditën e kijametit, pas fryerjes në Sur, pas ringjalljes e tubimit për veçimin e kriminelëve për në xhehenem, të besimtarëve për në xhennet, e përfundon me temën themelore, me ringjallje.*

*Quhet: "**Suretu Jasinë**" - kaptina e Jasinit, ngase Allahu e filloi me të. Pejgamberi ka thënë: "Çdo send ka zemër, e zemra e Kur'anit është Jasini; do të dëshiroja që kjo sure të jetë në zemër të çdo njeriu nga ymmeti im!"*

وَلَوْ يُؤَاخِذُ ٱللَّهُ ٱلنَّاسَ بِمَا كَسَبُوا۟ مَا تَرَكَ عَلَىٰ
ظَهْرِهَا مِن دَآبَّةٍ وَلَٰكِن يُؤَخِّرُهُمْ إِلَىٰٓ أَجَلٍ مُّسَمًّى
فَإِذَا جَآءَ أَجَلُهُمْ فَإِنَّ ٱللَّهَ كَانَ بِعِبَادِهِۦ بَصِيرًۢا ﴿٤٥﴾

سُورَةُ يسٓ

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

يسٓ ﴿١﴾ وَٱلْقُرْءَانِ ٱلْحَكِيمِ ﴿٢﴾ إِنَّكَ لَمِنَ ٱلْمُرْسَلِينَ ﴿٣﴾ عَلَىٰ
صِرَٰطٍ مُّسْتَقِيمٍ ﴿٤﴾ تَنزِيلَ ٱلْعَزِيزِ ٱلرَّحِيمِ ﴿٥﴾ لِتُنذِرَ قَوْمًا مَّآ
أُنذِرَ ءَابَآؤُهُمْ فَهُمْ غَٰفِلُونَ ﴿٦﴾ لَقَدْ حَقَّ ٱلْقَوْلُ عَلَىٰٓ أَكْثَرِهِمْ
فَهُمْ لَا يُؤْمِنُونَ ﴿٧﴾ إِنَّا جَعَلْنَا فِىٓ أَعْنَٰقِهِمْ أَغْلَٰلًا فَهِىَ إِلَى
ٱلْأَذْقَانِ فَهُم مُّقْمَحُونَ ﴿٨﴾ وَجَعَلْنَا مِنۢ بَيْنِ أَيْدِيهِمْ سَدًّا
وَمِنْ خَلْفِهِمْ سَدًّا فَأَغْشَيْنَٰهُمْ فَهُمْ لَا يُبْصِرُونَ ﴿٩﴾ وَسَوَآءٌ
عَلَيْهِمْ ءَأَنذَرْتَهُمْ أَمْ لَمْ تُنذِرْهُمْ لَا يُؤْمِنُونَ ﴿١٠﴾ إِنَّمَا تُنذِرُ
مَنِ ٱتَّبَعَ ٱلذِّكْرَ وَخَشِىَ ٱلرَّحْمَٰنَ بِٱلْغَيْبِ فَبَشِّرْهُ بِمَغْفِرَةٍ
وَأَجْرٍ كَرِيمٍ ﴿١١﴾ إِنَّا نَحْنُ نُحْىِ ٱلْمَوْتَىٰ وَنَكْتُبُ
مَا قَدَّمُوا۟ وَءَاثَٰرَهُمْ ۚ وَكُلَّ شَىْءٍ أَحْصَيْنَٰهُ فِىٓ إِمَامٍ مُّبِينٍ ﴿١٢﴾



**45. E sikur Allahu t'i kapte njerëzit sipas veprave *(të këqia)* të tyre, nuk do të linte mbi faqen e dheut asnjë gjallesë, por Ai i afatizon deri në momenin e caktuar, e kur të vijë afati i tyre, s'ka dyshim se Allahu i ka parasysh robërit e vet.***

## SURETU JASINË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Ja, Sinë**

**2. Pasha Kur'anin e pacënueshëm në urtësinë e tij të lartë.**

**3. S'ka dyshim se ti *(Muhammed)* je prej të dërguarve.**

**4. Je në një rrugë të drejtë.**

**5. *(Kur'ani është)* Zbritje e plotfuqishmit, e mëshiruesit.**

**6. Për t'ia tërhequr vërejtjen një populli, që të parëve të tyre nuk u është tërhequr, e për atë shkak ata janë të hutuar.**

**7. Për Zotin tashmë ka marrë fund vendimi *(thënia)* kundër shumicës së tyre, andaj ata edhe nuk besojnë.**

**8. Ne u kemi varë në qafat e tyre pranga e ato u arrijnë deri në nofulla, andaj ata mbesin me koka lart.**

**9. Ne u kemi vënë edhe para tyre pendë e edhe mbrapa tyre pendë dhe ua kemi mbuluar sytë, prandaj ata nuk shohin.**

**10. Dhe për ata është e njëjtë, a ua tërhoqe vërejtjen a nuk ua tërhoqe, ata nuk besojnë.**

**11. Ti ia tërheq vërejtjen vetëm atij që përvetëson Kur'anin dhe i frikësohet Mëshiruesit edhe kur është vetëm *(i papashëm prej njerëzve)*, pra jepi myzhde atij për falje dhe shpërblim të mirë.**

**12. Vërtet, Ne i ngjallim të vdekurit dhe i shkruajmë veprat; gjurmët e tyre dhe çdo gjë kemi regjistruar në librin e ruajtur *(Levhi Mahfudh)*.****

---

* Ata që e lexojnë Kur'anin, e falin namazin dhe japin një pjesë të pasurisë për në rrugën e Zotit, atyre përveç shpërblimit të merituar, Zoti u dhuron edhe më shumë nga mëshira e vet, pse Ai është që edhe falë gabimet edhe është mirënjohës.

Kur'anin që ta shpallëm ty Muhammed, është një e vërtetë nga Zoti yt, e jo shpikje jotja, e popullit më të zgjedhur, ymetit të Muhammedit ia lamë në trashëgim që të veprojë sipas tij deri në ditën e kijametit; mirëpo, prej tyre do të ketë që e lexojnë, por nuk veprojnë, e të tillët dëmtojnë veten - **dhalimun linefsihi.** Disa të tjerë bëjnë punë të mira dhe në shumicën e rasteve veprojnë sipas tij, por në disa raste lënë mangu, të tillët janë të mesëm - **muktesidun.** E prej tyre do të ketë që bëjnë gara në punë të mira, e ata janë fituesit - **Sabikun fil hajratë.**

Pasi të vendosen të mirët në xhennete, të fillojnë t'i gëzojnë të mirat e tij, e falënderojnë Allahun në shenjë gëzimi për atë vendosje të këndshme, pa lodhje e pa brenga.

Ata që refuzuan mësimet e Zotit, i kap zjarri i xhehenemit, por nuk i mbyt, sepse ashtu rehatohen, e as nuk u lehtësohet ndëshkimi, e ata, kuptohet si gjë normale, do të thërrasin Zotin që t'i kthejë edhe njëherë në dynja e të bëjnë vepra të mira, por marrin përgjegjën: Po Ne u dhamë mjaftë jetë në dynja dhe patët mundësi të mendonit, e ju nuk menduat, tash përjetonie dënimin.

Nuk ka send që mund të fshihet prej Zotit, Ai i di edhe qëllimet e njerëzve, Ai solli popull pas populli në këtë jetë, e mosbesimi i atyre që refuzojnë, është e keqja e tyre, pse janë të larguar dhe të dëshpëruar prej mëshirës së Zotit.

=

= Për idhujt që i adhuruan mushrikët, nuk kanë kurrfarë fakti por duke e mashtruar njëri-tjetrin, e nuk menduan për madhërinë e Allahut që vetëm Ai komandon me qiej e tokë, e askush tjetër.

Para se t'u vinte pejgamberi dhe para se të shpallej Kur'ani, idhujtarët kurejshitë betoheshin në Allahun se nëse do t'u vijë ndonjë pejgamber, ata do të bëheshin më të mirë se sa jehuditë ose të krishterët, të cilët devijuan mësimet e pejgamberëve të tyre, e kur u erdhi, ata edhe më shumë e kundërshtuan, duke e mbajtur veten lart dhe i bënë shumë dredhi, por dredhia i goditi vetë ata. I tillë është ligji i Zotit, ai as nuk ndryshon, as nuk lakon.

Allahu është shumë mëshirues, andaj nuk ndërmerr masa ndëshkuese. Duke u bazuar në vepra të këqia të njerëzve, u jep afat që të përmirësohen, të pendohen, pse Ai ka në dorë, e në afatin e caktuar bën të veten, por është shumë i kujdesshëm ndaj robve të vet.

***Me ndihmën e Zotit, Përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures "Fatir". Lavdëruar qoftë Allahu i madhërishëm!***

** Edhe këto shkronja të ndara në këtë sure, "Ja" dhe "Sinë", janë mrekulli e Kur'anit, e sipas ibni Abasit do të thotë: O njeri. Është thënë se mos është emër i Pejgamberit, pasi që po vjen ajeti: Ti je nga të dërguarit.

Allahu betohet në Kur'anin se është i paprekur prej të metave, se është i shpallur prej Tij, se vërteton që Muhammedi a.s. është Pejgamber që ka për detyrë të thërrasë në rrugë të drejtë një popull që në të kaluarën e afërt nuk pati të dërguar, andaj janë naivë.

Zoti e di se disa prej tyre nuk do të besojnë, ata janë si të ishin të frenuar me koka të ngrira lart, andaj nuk u bën dobi këshilla.

Këshilla i bën dobi vetëm atij që ndjek mësimet e Kur'anit dhe i ruhet të keqes dhe kur nuk e shohin njerëzit, andaj i tilli ka shpërblim të madh.

Allahu është Ai që i ngjall të vdekurit dhe që ua paraqet çdo vepër që kanë bërë, ua shënon edhe hapat që i bënë për në namaz e punë të mira, ua shënon të mirat që i përhapën e sipas tyre punojnë edhe të tjerët e edhe të këqijat që u lanë traditë të tjerëve.



**13. Përmendju atyre një shembull të banorëve të fshatit, kur atyre u patën ardhur të dërguarit.**

**14. Kur Ne dërguam te ata dy, e ata i përgënjeshtruan që të dy, atëherë i përforcuam me një të tretë dhe u thanë: "Ne jemi të dërguar te ju.**

**15. Ata *(fshatarët)* thanë: "Ju nuk jeni tjetër, vetëm se njerëz sikurse ne dhe se Allahu nuk u ka shpallur asgjë; ju nuk jeni tjetër vetëm se rrenacakë.**

**16. Ata thanë: "Zoti ynë e di se me të vërtetë ne jemi të dërguar te ju.**

**17. Dhe ne nuk jemi të obliguar për tjetër, përveç t'ju kumtojmë ashtu qartë.**

**18. Ata *(fshatarët)* thanë: "Ne parandiejmë kob me ju dhe nëse nuk tërhiqeni, ne do t'ju gurëzojmë dhe do" të përjetoni ndëshkim të idhët prej nesh".**

**19. Ata *(të dërguarit)* thanë: "Fati i keq është juaji, a pse u këshilluat, a *(na kërcënoheni)*? Jo, por ju jeni popull i shfrenuar!"**

**20. Dhe prej skajit me të largët të qytetit erdhi një njeri që ngutej e tha: "O populli im, dëgjoni të dërguarit!"**

**21. Dëgjoni atë që nuk kërkon prej jush ndonjë shpërblim dhe janë udhërrëfyes!**

**22. E, ç'kam unë që të mos e adhuroj atë që më krijoi dhe te Ai ktheheni.**

**23. A do të pranoj zota të tjerë pos Atij, e nëse do Mëshiruesi të më godasë me ndonjë të keqe, ndërmjetësimi i tyre nuk do të më vlejë asgjë, e as që do të më shpëtojnë.**

**24. Unë do të jem atëherë në një humbje të hapët.**

**25. Unë i kam besuar Zotit tuaj, pra më dëgjoni!"**

**26. Atij i është thënë: "Hyn në xhennet!" e ai tha: "Ah, sikur ta dinte populli im,**

**27. për çka më fali Zoti im dhe më bëri prej të nderuarve!"**



**28. Pas tij, Ne nuk zbritëm ndonjë ushtri nga qielli kundër popullit të tij, e as që ishte vendim yni të zbresim tjetër,**

**29. përveç një britmë të tmershme, kur qe ata të ftohur** *(të vdekur)*.

**30. O sa dëshpërim i madh për robërit që nuk u erdhi ndonjë i dërguar, vetëm se ata u tallën me të.**

**31. A nuk e panë ata se sa gjenerata kemi zhdukur para tyre dhe ata nuk u kthyen.**

**32. Dhe të gjithë, të tubuar, do të paraqiten pranë Nesh.***

**33. Dhe për ata është argument** *(për fuqinë e Zotit)* **toka e vdekur, të cilën Ne e ngjallim, nxjerrim prej saj drith nga i cili ata hanë.**

**34. Dhe në të Ne u kemi bërë kopshte hurmash e rrushi dhe në të u kemi dhënë burime** *(uji)*.

**35. Ashtu që ata të hanë nga ata fruta dhe nga çka prodhojnë vetë duart e tyre. A i gëzojnë këto dhe nuk falënderojnë?**

**36. I pastër nga të metat është Ai që krijoi të gjitha llojet** *(çiftet)* **nga çka mban toka, nga vetë ata dhe nga çka ata nuk dinë.**

**37. Për ata është argument edhe nata, prej së cilës largojmë ditën, kurse ata mbesin në terr.**

**38. Edhe dielli udhëton për në kufirin e vet** *(në cakun përfundimtar)*. **Ai është** *(udhëtim)* **përcaktim i ngadhënjyesit, të dijshmit.**

**39. Edhe hënës i kemi caktuar fazat** *(pozicionet)* **derisa të kthehet në trajtën e harkut** *(rrem i hurmës së tharë)*.

**40. As dielli nuk mund ta arrijë hënën, e as nata para ditës, po secili noton në një galaksion.**

---

* Kur'ani nuk e cek se cili fshat ishte dhe kush ishin ata të dërguar te ai popull, sepse shembulli ka për qëllim të parashtrojë çështjen ashtu që t'u shërbejë si përvojë njerëzve, e nuk ka rëndësi për detaje të mëtejme. Megjithatë, disa mufesirinë folën se fshati ishte Entakije, të dërguarit ishin Sadku, Maduku dhe Shemuni, ndërsa ai njeri i mirë që erdhi prej skajit të qytetit, ishte njëfarë Habib Nexhari.

Në këtë ngjarje, në të cilën dy të dërguar shkojnë në një vendbanim dhe e thërrasin atë popull në rrugë të drejtë, duket kokëfortësia e atij populli se si nuk i dëgjon, madje përpiqen që të gjitha fatkeqësitë t'ia veshin ardhjes së tyre, se si u kërcënohen se do t'i mbysin me gurë etj. Të dërguarit gjithnjë kanë pasur ndonjë përkrahje të denjë, siç ishte ai që erdhi prej skajit të qytetit dhe e dha jetën për hir të së vërtetës, por e fitoi xhennetin dhe si besimtar i mirë e i sinqertë, e ankoi qëndrimin e popullit të vet, i dhimbsej pse nuk e kuptoi të mirën që ua dhuroi Zoti, por mbeti jashtë rrugës.

Për shkak se ai popull e mbyti atë njeriun e mirë, Zoti e urdhëroi Xhebrailin që me një britmë të fuqishme t'i bëjë të gjithë të vdekur, e këtë do të duhej ta kuptonin edhe idhujtarët mekas, të cilët nuk e dëgjonin Pejgamberin, se edhe atyre mund t'u ngjajë ashtu, e në fund kanë për t'u përgjigjur para Zotit.



41. Argument për ta është dhe ajo se Ne pasardhësit e tyre *(të Ademit)* i bartëm në anije të mbushur përplot.

42. Dhe ngjashëm me të, u krijuam atyre diçka që t'i hipin.

43. E sikur të duam Ne, i përmbytim ata, e nuk ka efekt as lutja e tyre dhe as që do të shpëtonin.

44. Përveç nga mëshira jonë ndaj tyre, dhe që të përjetojnë të mirat deri në një kohë të caktuar.

45. E kur u thuhet atyre: "Kini frikë asaj që ngjau para jush dhe asaj çka do t'ju ngjajë më vonë, e që të mëshiroheni *(ata nuk dëgjojnë)*."

46. Nuk ka asnjë argument që u erdhi atyre nga argumentet e Zotit, e që ata nuk ia kthyen shpinën.

47. Dhe kur u thuhej: "Jepni nga ajo që Allahu u begatoi" ata që nuk besuan, besimtarëve u thanë: "A ta ushqejmë atë që sikur të donte Allahu do ta ushqente? Ju nuk jeni tjetër vetëm se të humbur qartë!"*

48. Dhe thoshin: "Po qe se jeni të vërtetë, kur do të jetë ai premtim?"

49. *(Allahu u përgjigjet)* Nuk janë duke pritur tjetër vetëm se një britmë që i rrëmben ata kur janë duke u zënë mes vete.

50. E nuk do të mund të lënë as porosi *(vasijet-testament)* as të kthehen në familjet e tyre.

51. Dhe i fryhet "Surit", kur qe, duke u ngutur prej varrezave paraqiten te Zoti i tyre.

52. E thonë: "Të mjerët ne! Po kush na ngriti prej ku ishim të shtrirë në varre?" E, kjo është ajo që premtoi Zoti dhe vërtetuan të dërguarit.

53. Ajo nuk është tjetër, përveç një zë i fuqishëm dhe ata të gjithë të paraqitur para Nesh.

54. Sot pra, askujt nuk i bëhet e padrejtë diçka dhe nuk shpërbleheni me tjetër vetëm për atë që vepruat.

---

* Në këto ajete Allahu atyre që nuk besonin u vargon disa fakte që dokumentojnë për fuqinë e Zotit Krijues, kuptohet për njerëzit që kanë logjikë. Pëmend se si i jep jetë tokës me anën e shiut, si bijnë bimët, krijohen kopshte që njerëzit ushqehen prej tyre, se si largon dritën e sjell terrin, se si dielli u mundëson njerëzve të dinë kur është ditë e kur natë, ndërsa hëna me ato ndryshimet e saj, u mundëson të numërojnë muajt, dhe se si as nata e as dita nuk janë njëra para tjetrës, por kur ka natë ka edhe ditë dhe kur ka ditë ka edhe natë, ngase njëra pjesë e tokës së rrumbullakët është natë e tjetra ditë. Kështu ka qenë prej fillimit dhe kështu do të jetë. Çdo trup qiellor kalon nëpër ato rrugët e veta të caktuara prej Zotit.

Njerëzit do të duhej marrë mësim e përvojë prej belave që i goditën ata që ishin më herët dhe duhet pasur frikë atyre që mund t'u vijnë më vonë, e posaçërisht ditës së gjykimit. Por njerëzit, le që nuk përfillën argumentet e Zotit, por u tallën me këshillat e Tij kur besimtarëve u thoshin: pse ta ushqejnë atë që Zoti nuk e ushqen?!

**55. Ata të xhennetit tash janë të angazhuar me kënaqësi.**

**56. Ata dhe shoqet e tyre janë nën hije të mbështetur në kolltukë.**

**57. Aty ata kanë pemë dhe çka të duan.**

**58. Kanë "Selam", thënie e Zotit mëshirues!**

**59. E tash, o ju kriminelë, ndahuni!**

**60. O bijt e Ademit *(kriminelë)*, po a nuk u dërgova porosinë që të mos e dëgjoni djallin, se me të vërtetë ai është armiku juaj i hapët!?**

**61. *(Ju porosita)* Të më adhuroni Mua, se kjo është rruga e sigurt!**

**62. Vërtet, ai ka humbur shumë njerëz prej jush, a nuk mblodhët mend?**

**63. Ky është xhehenemi që juve u premtohej.**

**64. Hyni tash në të, për shkak se mohuat çdo të vërtetë!**

**65. Sot Ne ua mbyllim gojët e atyre, Neve na flasin duart e tyre, kurse këmbët e tyre dëshmojnë për atë që punuan.**

**66. E sikur të duam Ne do t'ua verbonim sytë e tyre, se ata, do ta mësynin rrugën, po si do të shihnin?**

**67. Dhe sikur të duam, do t'i kishim gjymtuar ata në vend, e nuk do të mund të shkonin as para as prapa.**

**68. E atij që i japim të jetojë gjatë, e kthejmë prapa në krijimin e tij. A nuk janë duke menduar?***

**69. Ne as nuk ia mësuam atij *(Muhammedit)* poezinë, e as që i takon ajo atij, ai *(Kur'ani)* nuk është tjetër vetëm se këshillë dhe Kur'an i qartë.**



**70. Për t'ia tërhequr vërejtjen atij që është i gjallë *(me mend e me zemër)* dhe dënimi të bëhet meritë për jobesimtarët.**

---

* Idhujtarët, përveç që nuk besonin bënin tallje e thoshin kur do të vijë kijameti. Zoti u tha se do t'ju vijë papritmas dhe shpejt sa nuk do të kenë kohë as t'i lënë dikujt ndonjë amanet, e as ta shohin familjen e tyre. Pastaj do t'i fryhet Surit, e ju shpejt do të paraqiteni te Unë, por do ta mjeroni veten pse nuk mbetët në varreza. E ky është ai premtimi që talleshit. Xhennetlinjtë janë në vendet e tyre të këndshme, kënaqen me të mirat e tij, por kënaqësinë më të madhe do ta përjetojnë kur Zoti Mëshirues u prezentohet dhe u jep selam. Pejgamberi ka thënë: "Duke qenë xhennetlinjtë të preokupuar më kënaqësitë e xhennetit, u paraqitet një dritë, ngrisin kokat, kur qe, Zoti i madhërishëm u thotë: **Es Selamu alejkum,** o xhennetlinj, Ai i shikon ata dhe ata e shikojnë Atë, nuk u shkojnë sytë tjetërkah derisa të largohet prej tyre, por mbetet drita e Tij, gëzimi ndaj Tij në vendin e tyre.

Atë ditë mëkatarëve u thuhet veçohuni prej besimtarëve, pse ju e dëgjuat shejtanin, edhe pse u pata porositur dhe treguar se ai është armik i juaj, se ka humbur shumë të tjerë më parë, u thashë se e vetmja rrugë e shpëtimit është njohja dhe adhurimi ndaj Meje. Tash pra, shijoni dënimin. Gjymtyrët tuaja nuk janë tash nën sundimin tuaj, Ne komandojmë me to, na flasin duart, na dëshmojnë këmbët, e ju vetëm do të heshtni. Ne u dhamë të gjitha gjymtyrët e shëndosha, por ju i keqpërdorët. Ne kemi pasur mundësi t'ju bëjmë të gjymtë, të verbër, t'ju japim të jetoni shumë, por ju kthejmë në atë krijimin e parë, ju bëjmë sërish fëmijë. Kjo është fuqia Jonë të cilën është dashur ta kuptoni!



**71. A nuk e shohin ata se nga ajo që Ne vetë e shpikëm, u krijuam atyre kafshë që ata i kanë.**

**72. Dhe ua bëmë ato që t'u binden atyre, e disave prej tyre u hipnin, ndërsa prej disave ushqehen.**

**73. Ata kanë edhe dobi të tjera në to, e edhe pinë *(qumësht)* prej tyre. A nuk duhet të falënderojnë?**

**74. Po, shkojnë e në vend të Allahut adhurojnë zota të tjerë me shpresë se do të ndihmohen prej tyre.**

**75. Ata nuk mund t'u ndihmojnë atyre, por këta *(idhujtarët)* u janë bërë ushtri e gatshme e tyre.**

**76. E ty të mos brengosin thëniet e tyre, Ne dimë çka mbajnë ata fshehtë dhe çka publikojnë.**

**77. A nuk mendon njeriu se Ne e krijuam atë prej një pikë uji *(fare)*, kur qe, ai, kundërshtar i rreptë.**

**78. Ai na solli Neve shembull, e harroi krijimin e vet e tha: "Kush i ngjall eshtrat duke qenë ata të kalbur?**

**79. Thuaj: "I ngjall Ai që i krijoi për herë të parë, e Ai është shumë i dijshëm për çdo krijim.**

**80. Ai që prej drurit të gjelbër ju bëri zjarrin, e ju prej tij ndezni."**

**81. A nuk është i fuqishëm Ai, që krijoi qiejt e tokën, të krijojë njerëz sikundër që i krijoi ata? Po Ai është krijuesi, i dijshmi.**

**82. Kur Ai dëshiron ndonjë send, urdhëri i Tij është vetëm t'i thotë: "Bëhu!" Ai menjëherë bëhet.**

**83. I lartë është Ai që në dorën e Tij është pushteti mbi çdo send dhe vetëm te Ai ktheheni.***

---

* Pasi i panë dhe i përjetuan të gjitha argumentet mbi fuqinë e Zotit, jobesimtarët nuk deshën ta pranojnë të vërtetën, u përpoqën ta quajnë Muhammedin poet, e Kur'anin poezi, e nuk e dinin se ajo nuk i nevojitet Muhammedit. Ne ia shpallëm Kur'anin që me të të thërrasë ata që janë të gjallë, që kanë mendje e zemër të shëndoshë, e jo ata që të gjallë janë, por ndjenjat i kanë të vdekura.

Nuk i shikuan të mirat që ua dhuroi Zoti e ta falënderojnë, por adhuruan idhuj, të cilët vetë i gdhendën dhe vetë i ruajtën si ushtri, pse idhujt nuk mund ta ruajnë as veten, e lëre më të tjerët.

Ubej ibni Halef vjen te Pejgamberi me një asht të mykur të njeriut dhe duke u tallur ia afron drejt Pejgamberit e i thotë: A mendon ti o Muhammed se Allahu do të na ngjallë pasi të bëhemi si ky? Pejgamberi i tha: "Po, të ringjall ty dhe të fut në zjarr!" është për t'u habitur prej njeriut që nuk e studion zanafillën e vet dhe u bën polemikë thënieve të Zotit. Për Zotin që krijoi gjithçka ekziston, nuk është vështirë t'i ringjallë njerëzit e vdekur. Ai nuk ka nevojë për ndonjë mund a përpjekje, pse sendin që e dëshiron, mjafton vetëm t'i thotë "Bëhu", ai bëhet, bëhet edhe pa i thënë fare "Bëhu". Njerëzit duke e krahasuar fuqinë dhe mundësinë e vet, gabojnë ndaj Zotit dhe u dukën të pamundshme çështjet për të cilat Ai ka thënë: Po.

Larg të metave që ia përshkruajnë kundërshtarët, është Allahu, sundimi i të cilit mbretëron mbi çdo send në gjithësi.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures Jasinë. Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*

# SURETU ES SAFATË
## KAPTINA 37

*E zbritur në Mekë, pas sures En'amë, ajete: 182*

*Sureja fillon me përshkrimin e engjëjve të lartë e fisnikë, të cilët zbatojnë detyrat në mënyrën më precize. Më vonë përmenden edhe xhinët se si ndiqen me një zjarr të posaçëm, i cili i djeg dhe me këtë refuzohen të gjitha ato mite të kohës së xhahilijjetit, sipas së cilave mendohej se xhinët kanë një afërsi ndaj Zotit.*

*Për të përforcuar edhe më shumë bindjen e besimit, përmendet ajo biseda ndërmjet besimtarit dhe jobesimtarit sa ishin në këtë jetë dhe përfundimi i tyre në jetën tjetër, në xhennet dhe në xhehenem.*

*U bëhet një vështrim i shkurtër tregimeve për Nuhun, Ibrahimin, Musain, Harunin, Iljasin dhe Lutin, por më në detaje përshkruhet tregimi për Ibrahimin me të birin e tij Ismailin, përmes të cilit duhet marrë besimtarët përvojë e mësim se si duhet të jenë të vendosur në zbatimin e urdhërit të Zotit dhe si duhet të jenë të qëndrueshëm në raste të sprovave të ndryshme, e si shembull është besimi dhe zbatimi i urdhërit të Ibrahimit, e sabri dhe respekti i Ismailit.*

*Kjo sure përfundon me sqarimin se ndihma e Zotit ndaj pejgamberëve, ndaj besimtarëve të sinqertë gjithnjë, në dynja e ahiret, është e pranishme.*

*Quhet: "**Suretus Safati**" - kaptina e të rreshtuarve në rreshta, e si përkujtim ndaj rrethit të lartë të engjëjve, të cilët kurrë nuk i ndahen adhurimit, lavdërimit, madhërimit të Zotit xh. sh.*



## SURETU ES SAFATË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Pasha të radhiturit *(melaiket)*, që në rreshta *(safa)* qëndrojnë.**

**2. Dhe nxituesit, që me nxitim shtyjnë.**

**3. Dhe pasha lexuesit, që lexojnë përkujtimin.**

**4. Është e vërtetë se Zoti juaj është vetëm Një.**

**5. Zot i qiejve e i tokës e çka ka mes tyre dhe Zoti i lindjeve *(të yjeve)*.**

**6. Vërtetë, Ne e kemi stolisur qiellin më të afërt *(të dynjasë)* me bukurinë e yjeve.**

**7. Dhe me mbrojtje prej çdo djalli të prishur.**

**8. Ashtu që nuk mund të përgjojnë parinë më të lartë *(engjëjt më të zgjedhur)*, pse gjuhen me shkëndija nga të gjitha anët.**

**9. Ata janë të përzënë dhe do të kenë dënim të përhershëm.**

**10. Përveç atij që rrëmben vrullshëm, po atë e ndjek ylli që e djeg.**

**11. Ti pra, pyeti ata *(idhujtarët)*: a janë ata krijesë më e fortë, apo çka Ne krijuam. Ne i krijuam ata prej një balte që ngjitet.**

**12. Por ti je i habitur, e ata tallen.**

**13. E kur këshillohen, ata nuk marrin parasysh këshillën.**

**14. E kur shohin ndonjë mrekulli, ata nxitin në përqeshje.**

**15. Dhe thanë: "Ky *(Kur'ani)* nuk është tjetër vetëm se magji e kulluar."**

**16. A, pasi të vdesim ne, të bëhemi dhé e eshtra të kalbur a do të ringjallemi?**

**17. A edhe të parët tanë të hërshëm!**

**18. Thuaj: "Po, bile ju do të jeni të nënçmuar!"**

**19. Ajo do të jetë vetëm një britmë, kur qe, ata të ngritur shikojnë.**

**20. E thonë: "O, të mjerët ne, kjo është dita e gjykimit!"**

**21. Kjo është dita e ndasisë që ju e konsideruat rrenë.**

**22. Tuboni ata që ishin zullumqarë, shoqërinë e tyre dhe ata që i adhuruan.**

**23. *(adhuruan)* Pos Allahut, orientoni rrugës së xhehimit!**

**24. Ndalni ata, sepse do të merren në përgjegjësi.**

**25. Çka keni që nuk ndihmoni njëri-tjetrin?***

**26. E, ata sot janë dorëzuar në tërësi.**

**27. E kthehen e ia hedhin përgjegjësinë njëri-tjetrit.**

**28.** *(Të shtypurit)* **u thonë** *(atyre të parëve)*: **"Ju ishit që na vinit neve nga ana e djathtë** *(na pengonit prej së vërtetës)*.**"**

**29. Ata** *(paria)* **u thonë: "Jo, ju vetë nuk ishit besimtarë."**

**30. Ne nuk kemi pasur ndonjë pushtet ndaj jush, por ju vetë ishit që nuk respektuat** *(porositë e Zotit)*.

**31. E, ajo thënia** *(premtimi)* **e Zotit tonë u vërtetua kundër nesh, e s'ka dyshim se ne po e shijojmë** *(dënimin)*.

**32. Ne u ofruam juve rrugën e humbjes, ashtu sikurse edhe vetë ishim të humbur.**

**33. Dhe atë ditë ata do të jenë në dënim të përbashkët.**

**34. Kështu Ne veprojmë me kriminelët.**

**35. Për arsye se kur u thuhej atyre: Nuk ka Zot tjetër përveç Allahut, ata e mbanin veten lart.**

**36. Dhe thoshin: "A do t'i braktisim ne zotat tanë për një poet të çmenduar?"**

**37. Jo,** *(nuk është çka thonë ata)* **por ai u solli të vërtetën dhe vërtetoi të dërguarit e parë.**

**38. Ju, pa tjetër do të përjetoni dënimin më të ashpër.**

**39. Dhe nuk ndëshkoheni për tjetër, përveç për atë që vepruat.**

**40. Me përjashtim të robëve të Allahut që ishin të sinqertë,**

**41. Të tillët janë ata që kanë furnizim të dalluar,**

**42. Pemë të llojllojshme, ata janë të nderuar,**

**43. Në xhennete të begatshme,**

**44. Të mbështetur në kolltukë me fytyrë nga njëri-tjetri,**

**45. Atyre u bëhet shërbim me gota** *(me verë)* **nga burimi,**



**46. E bardhë** *(vera)*, **që ka shije për ata që e pinë,**

**47. Prej asaj nuk ka dhembje koke, e as që ata do të dehen nga ajo,**

**48. E pranë tyre janë** *(hyritë)* **symëdhatë me shikim të përulur,**

**49. Sikur ato të jenë inxhi e paprekur** *(dhe e ruajtur)*.

**50. I qasen njëri-tjetrit e bisedojnë,**

**51. Prej tyre njëri flet e thotë: "Unë kam pasur njëfarë miku,"**

* Betimi i shprehur në ajetet e para, kuptohet prej shkronjës "V" - vavul kasemi, i thuhet në arabishte. Zoti betohet në çka të dojë, e njerëzit nuk kanë të drejtë të betohen në diç tjetër, përpos në Allahun. Betimi zakonisht bëhet për të vërtetuar ndonjë send a çështje. Atë që e thotë Zoti është e vërtetë e sigurt, edhe pa betimin e Tij, mirëpo, derisa njerëzit janë të mësuar të betohen mes vete për të larguar dyshimin, Zoti betohet, pse është mëshirues ndaj robërve të vet dhe në këtë mënyrë u ndihmon edhe më shumë në forcimin e besimit të tyre. Këtu duhet përcjellë me vëmendje këto betime, pse betuesi është Zoti.

Vetë betimi i Zotit në engjëj na jep të kuptojmë për rëndësinë e tyre. Engjëjt e rreshtuar në radhë, na paraqesin urtësinë e tyre në adhurim ndaj Zotit, në zbatimin e detyrave me kujdes të madh. Engjëjt që shtyjnë dhe nxisin janë ata që i vënë në lëvizje retë, që ndalin njerëzit prej punëve të këqia, e engjëjt që lexojnë janë ata që u sjellin pejgamberëve shpalljet e Zotit, u sjellin në kujtesë përkujtimin ndaj Zotit njerëzve të mirë - evlija.

Qielli më i afërt është i stolisur me yje për tri çështje: të goditen e të digjen xhinët që përpiqen të vështrojnë se çka bisedohet tek engjëjt më të lartë, t'i ndihmojnë njerëzit që me dritën e tyre të orientohen dhe si bukuri e vetë qiellit.

Pejgamberi dhe besimtarët mahniten kur lexojnë këto pjesë të Kur'anit që tregojnë për madhështinë e pakufishme të Krijuesit, ndërsa jobesimtarët përqeshin Muhammedin për këtë lexim, mohojnë mundësinë për ringjallje, por për këtë qëndrim të tyre do të vajtojnë veten në ditën e kijametit.



**52. thoshte: "A je ti prej atyre që besojnë se.**

**53. kur të jemi vdekur, të jemi bërë dhé e eshtra të kalbur, do të jemi të shpërblyer për vepra?"**

**54. Ai *(besimtari në xhennet)* thotë: "A vini ju të shikojmë?"**

**55. Ai shikon dhe e vëren atë *(mikun)* në mes të xhehenemit,**

**56. Ai thotë: "Pasha Allahun, për pak më rrëzove *(në xhehenem)* edhe mua.**

**57. Dhe sikur të mos ishte dhuntia e Zotit tim, unë do të isha bashkë me ty në zjarr.**

**58. Dhe ne nuk do të vdesim më.**

**59. Përveç asaj vdekjes sonë të parë dhe ne nuk do të dënohemi më!"**

**60. Vërtet, ky është ai suksesi i madh,**

**61. Për një shpërblim të këtillë le të veprojnë vepruesit.***

**62. A kjo pritje *(me shpërblim prej Allahut)* është më e mirë, apo pema e *(Zekumë-it)*?**

**63. Ne atë e kemi bërë sprovë për zullumqarët.**

**64. Ajo është një pemë që mbin në fund të xhehenemit.**

**65. Pema *(fruti)* e saj është sikurse koka dreqërish.**

**66. E ata do të hanë nga ajo dhe do të mbushin barqet prej saj.**

**67. Pastaj, ata do të kenë kundrejt atij ushqimi edhe ujë të valë.**

**68. Mandej kthimi i tyre është në xhehenem.**

**69. Ata i gjetën dhe shkuan pas prindërve të tyre të humbur.**

**70. Ata u ngutën dhe shkelën hapave të tyre *(pa menduar)*.**

**71. Po, edhe para këtyre *(popullit tënd)* shumica e popujve të kaluar ishin të humbur.**

**72. Ne atyre u patëm dërguar pejgamberë.**

**73. E shif se si ishte përfundimi i atyre, të cilëve u qe tërhequr vërejtja.**

**74. Me përjashtim të robëve të Allahut që ishin të sinqertë.**

**75. Për Zotin Neve na pat thirrur në ndihmë Nuhu, Ne jemi përgjegjës të mirë.**

**76. Dhe Ne e shpëtuam atë dhe familjen e tij prej asaj të keqe të madhe.**

---

* Mohuesit e të vërtetës përpiqen t'ia hudhin fajin njëri-tjetrit, dhe ata që kishin qenë më të dobët në dynja u thonë atyre që kishin qenë si prijës: Ju na erdhët nga e djathta, nga e vërteta, nga feja dhe na penguat prej saj, ose na erdhët me betim, e ne u besuam, ose na erdhët nga ana e djathtë që ndër arabë ishte shenjë fatbardhësie etj.

Paria përgjigjen se ata nuk bënë tjetër përveç asaj që ishin edhe vetë, u vumë juve në rrugë të gabuar ku ishim edhe vetë, por jo me dhunë, andaj edhe ne edhe ju e merituam.

I ashpër është dënimi i zjarrit, por kur u thuhej atyre se s'ka Zot tjetër pos Allahut, ata bëheshin kryeneçë e thoshin: a do t'i lëmë zotat tanë për fjalë të Muhammedit, për fjalë të një poeti e të çmenduri?

Njerëzit e sinqertë, besimtarët e denjë do të jenë në xhennete të begatshme, e përveç ushqimeve të llojllojta, kolltukëve, do t'u bëhet shërbim edhe me pije, me gota të mbushura me verë të bardhë si bora, të marrë prej vetë burimit në xhennet, verë që nuk shkakton kokëdhembje as dehje, është plot shije. Pranë vetes kanë edhe hyritë, syzeza e symëdha. Kënaqen në bisedë mes vete. I përkujtojnë ngjarjet e dynjasë, shkojnë e i shohin ata që, edhe nuk besonin edhe përpiqeshin t'i largojnë prej besimit edhe të tjerët, duke u thënë se nuk ka ringjallje, nuk ka shpërblim as dënim. Por besimtarët tash tallen me ata në xhehenem e u thonë: ishim në dynja, vdiqëm, u ringjallëm, tash më nuk ka vdekje, për neve nuk ka ndëshkim, përgjithmonë jemi në xhennet, shpëtim i madh, për këtë është dashur të veprohet.



**77. E pasardhësit e tij i bëmë ata që vazhduan jetën.**

**78. Dhe Ne ua lamë atë kujtim për njerëzit e ardhshëm.**

**79. Selam i qoftë Nuhut** *(prej Allahut e prej krijesave)* **në mbarë botën** *(si kujtim ndaj tij)*.

**80. Ne kështu i shpërblejmë të mirët.**

**81. Vërtet, ai ishte prej robëve tanë që janë besimtarë.**

**82. E pastaj i përmbytëm në ujë të tjerët** *(që nuk besuan)*.*

**83. Edhe Ibrahimi ishte i grupit të tij.**

**84. Kur Zotit të vet iu bind me zemër të pastër.**

**85. Kur babait të vet dhe popullit të vet u tha: "Çka është ajo që ju adhuroni?"**

**86. A në vend të Allahut doni zota të trilluar?**

**87. Çka është mendimi juaj ndaj Zotit të botëve?**

**88. Dhe atëherë u lëshoi një shikim yjeve,**

**89. E tha: "Unë jam i sëmurë!"**

**90. Ata u kthyen dhe u larguan prej tij.**

**91. Ai u drejtua kah zotat e tyre dhe u tha "A nuk po hani ju?"**

**92. Çka keni pra, që nuk po flitni?**

**93. Iu afrua atyre ngadalë, duke u mëshuar me të djathtën** *(me fuqi)*.

**94. Ata** *(populli)* **iu afruan atij me të shpejtë** *(sigurisht e qortuan)*.

**95. Ai** *(Ibrahimi)* **tha: "A adhuroni atë që vetë e keni gdhendur?"**

**96. E Allahu ju krijoi juve edhe atë që e punoni.**

**97. Ata thanë: "Ndërtonja atij një vend dhe hudhne atë në zjarr!"**

**98. Ata i menduan atij një kurth, kurse Ne i mposhtëm ata të nënçmuar".**

**99. Ai tha: "Unë po shkoj aty ku më urdhëroi Zoti im, e Ai më udhëzon!"**

**100. Zoti im, më dhuro mua** *(një fëmijë)* **prej të mirëve!**

**101. Ne e gëzuam atë me një djalë që do të jetë i butë** *(i sjellshëm)*.

**102. Dhe kur arriti ai** *(djali)* **që së bashku me të** *(me Ibrahimin)* **të angazhohet në punë, ai** *(Ibrahimi)* **tha: "O djali im, unë kam parë** *(jam urdhëruar)* **në ëndërr të pres ty. Shiko pra, çka mendon ti?" Ai tha: "O babai im, punoje atë që urdhërohesh, e ti do të më gjesh mua, nëse do Allahu, prej të durueshmëve!"**

* Pas përshkrimit të kënaqësive të atyre në xhennet, vjen mjerimi i atyre që do të jenë në xhehenem. Përmendet "**shexheretuz Zekumë**" - pema e neveritur, dhe përmendja e kësaj peme që do të mbijë në xhehenem dhe që prej saj do të ushqehen banuesit e tij, shkaktoi polemikë të madhe, ngase kundërshtarët u përpoqën të shërbehen me këtë pemë si të pamundshme dhe ta shpallin Muhammedin rrenacak.

Si duket arabët dinin për një pemë të tillë në krahinën Tuhame, e që ishte e idhët dhe me erë shumë të keqe, pra ishte një pemë e keqe. Ka mendime se fjala është për një pemë helmuese që copëton zorrët dhe lukthin, e ka mendime se kjo ishte pemë e panjohur. Sido që të jetë, Kur'ani përshkruan vuajtjet dhe mjerimet e atyre që duke mos menduar për fuqinë e të madhit Zot, ndoqën gjurmët e të humburve dhe humbën edhe vetë.

Për përpjekjet e Nuhut, të cilat i bëri në emër të Zotit, për mundimet dhe vuajtjet që i përjetoi duke thirrë në besim për Zotin Një, e edhe si babai i dytë i njerëzimit pas Ademit dhe pas vërshimit, mbeti përkujtim i lavdishëm ndër të gjitha krijesat e botës, pra edhe Zoti e përshëndeti me fjalën Selam.


الجزء الثالث والعشرون سورة الصافات

فَلَمَّآ أَسْلَمَا وَتَلَّهُۥ لِلْجَبِينِ ﴿١٠٣﴾ وَنَٰدَيْنَٰهُ أَن يَٰٓإِبْرَٰهِيمُ ﴿١٠٤﴾ قَدْ
صَدَّقْتَ ٱلرُّءْيَآ ۚ إِنَّا كَذَٰلِكَ نَجْزِى ٱلْمُحْسِنِينَ ﴿١٠٥﴾ إِنَّ هَٰذَا لَهُوَ
ٱلْبَلَٰٓؤُا۟ ٱلْمُبِينُ ﴿١٠٦﴾ وَفَدَيْنَٰهُ بِذِبْحٍ عَظِيمٍ ﴿١٠٧﴾ وَتَرَكْنَا عَلَيْهِ فِى
ٱلْءَاخِرِينَ ﴿١٠٨﴾ سَلَٰمٌ عَلَىٰٓ إِبْرَٰهِيمَ ﴿١٠٩﴾ كَذَٰلِكَ نَجْزِى ٱلْمُحْسِنِينَ
﴿١١٠﴾ إِنَّهُۥ مِنْ عِبَادِنَا ٱلْمُؤْمِنِينَ ﴿١١١﴾ وَبَشَّرْنَٰهُ بِإِسْحَٰقَ نَبِيًّا مِّنَ
ٱلصَّٰلِحِينَ ﴿١١٢﴾ وَبَٰرَكْنَا عَلَيْهِ وَعَلَىٰٓ إِسْحَٰقَ ۚ وَمِن ذُرِّيَّتِهِمَا
مُحْسِنٌ وَظَالِمٌ لِّنَفْسِهِۦ مُبِينٌ ﴿١١٣﴾ وَلَقَدْ مَنَنَّا عَلَىٰ مُوسَىٰ
وَهَٰرُونَ ﴿١١٤﴾ وَنَجَّيْنَٰهُمَا وَقَوْمَهُمَا مِنَ ٱلْكَرْبِ ٱلْعَظِيمِ
﴿١١٥﴾ وَنَصَرْنَٰهُمْ فَكَانُوا۟ هُمُ ٱلْغَٰلِبِينَ ﴿١١٦﴾ وَءَاتَيْنَٰهُمَا ٱلْكِتَٰبَ
ٱلْمُسْتَبِينَ ﴿١١٧﴾ وَهَدَيْنَٰهُمَا ٱلصِّرَٰطَ ٱلْمُسْتَقِيمَ ﴿١١٨﴾ وَتَرَكْنَا
عَلَيْهِمَا فِى ٱلْءَاخِرِينَ ﴿١١٩﴾ سَلَٰمٌ عَلَىٰ مُوسَىٰ وَهَٰرُونَ
﴿١٢٠﴾ إِنَّا كَذَٰلِكَ نَجْزِى ٱلْمُحْسِنِينَ ﴿١٢١﴾ إِنَّهُمَا مِنْ
عِبَادِنَا ٱلْمُؤْمِنِينَ ﴿١٢٢﴾ وَإِنَّ إِلْيَاسَ لَمِنَ ٱلْمُرْسَلِينَ ﴿١٢٣﴾
إِذْ قَالَ لِقَوْمِهِۦٓ أَلَا تَتَّقُونَ ﴿١٢٤﴾ أَتَدْعُونَ بَعْلًا وَتَذَرُونَ أَحْسَنَ
ٱلْخَٰلِقِينَ ﴿١٢٥﴾ ٱللَّهَ رَبَّكُمْ وَرَبَّ ءَابَآئِكُمُ ٱلْأَوَّلِينَ ﴿١٢٦﴾

٤٥٠

**103. E kur ata të dy iu dorëzuan urdhërit të Zotit dhe përmbysi atë në fytyrë** *(në ballë)*.

**104. Ne e thirrëm atë: "O Ibrahim!"**

**105. Ti tashmë e zbatove ëndrrën! Ne kështu i shpërblejmë të mirët!**

**106. Vërtet, kjo ishte sprovë e qartë.**

**107. Ne e shpaguam atë me një të therrur** *(kurban)* **të rëndësishëm.**

**108. Dhe ndaj tij Ne lamë përkujtim të mirë ndër popujt e ardhshëm.**

**109. Selam** *(shpëtim e paqë)* **pastë Ibrahimi!**

**110. Kështu, në këtë mënyrë ne i shpërblejmë bamirësit.**

**111. Vërtet, ai ishte nga robërit Tanë besimtarë.**

**112. Dhe Ne e gëzuam atë me** *(një djalë tjetër)* **Is-hakun, pejgamber prej të mirëve.**

**113. Dhe Ne i dhuruam bekim atij dhe Is-hakut e prej pasardhësve të atyre dyve do të ketë punëmirë e të ndershëm, e edhe dëmtues të hapët të vetvetes.***

**114. Pasha madhërinë Tonë, Ne u dhamë të mira edhe Musait e Harunit.**

**115. I shpëtuam ata dhe popullim e tyre prej një mjerimi të madh.**

**116. Ne u ndihmuam atyre dhe ata ngadhënjyen.**

**117. Atyre dyve u dhamë librin e përsosur e të qartë.**

**118. Dhe të dy ata i udhëzuam rrugës së drejtë.**

**119. Përkujtim të këndshëm ndaj të dyve kemi lënë në popujt e mëvonshëm.**

**120.** *(Përkujtimin)* **"Selamun" - qofshin të mëshiruar Musai e Haruni.**

**121. Kështu, në këtë mënyrë Ne i shpërblejmë bamirësit.**

**122. Vërtet, ata të dy ishin besimtarë nga robërit Tanë.**

**123. Edhe Iljasi ishte prej të dërguarve Tanë.**

**124. Kur ai, popullit të vet i tha: "A nuk jeni kah frikësoheni?"**

**125. A e adhuroni "Ba'ël-in"** *(emër i një statuje)* **e braktisni adhurimin ndaj më të mirit që është Krijues?**

**126. Allahun, Zotin tuaj dhe Zotin e prindërve tuaj të hershëm!"**

---

* Rreth veprës dhe jetës së Ibrahimit janë dhënë shpjegime edhe në sure të tjera të Kur'anit, por në çdo rrëfim për të si dhe për pejgamberët e tjerë, ka diçka që nuk është thënë në rrëfimin tjetër, andaj edhe pse duket si përsëritje, në realitet nuk është ashtu.

Këtu përmendet rasti kur Ibrahimi i shikon yjet, ashtu siç e kishin zakon ata kinse të zbulojnë të fshehtën nëpërmjet tyre, e edhe Ibrahimi gjoja se zbuloi se do të jetë i sëmurë, andaj nuk shkoi me ta në kremte, e kishte vendosur të mbetet vetë dhe t'i thyej idhujt. Thuhet se ishin shtatëdhjetë e dy statuja të stolive të ndryshme, madje edhe të arit.

Popilli vinte e vendoste para statujave lloje të ndryshme ushqimesh si flijim në mënyrë që atyre t'u shtohet bereqeti, andaj ai *(atyre u thoshte:* **"pse s'po hani?"** Ne një sopatë që kishte me vete Ibrahimi i theu ato dhe kur i pa ashtu të thyera, populli gati u çmend. Ata vendosin ta djegin, por Zoti e shpëton.

Pasi largohet prej atij populli, e lut Zotin t'i falë ndonjë fëmijë e Ai i fal Ismailin. Për fëmijën që do t'i lindet, Zoti e gëzon me tri myzhde: do të jetë djalë, do të arrijë moshën për të qenë i vetëdijshëm në sjellje dhe do të jetë i dëgjueshëm.

Kur arrin Ismaili t'i bashkohet në punë babait të vet, Ai frymëzohet prej Zotit se do të duhej therrur djalin. Ibrahimi i tregon ëndrrën, por kërkon edhe mendimin e djalit, ashtu që puna t'i vijë më lehtë. Vërtet, djalë i dëgjueshëm, i mbështetur se do t'i japë durim Allahu, babait të vet i tha zbatoje urdhërin e Zotit. Ibrahimi i dashur i Zotit, mbeti përkujtim i dalluar ndër të gjithë njerëzit, andaj të gjithë e nderojnë, e lavdërojnë dhe i shprehin mirënjohje.



**127. Ata e përgënjeshtruan, andaj ata medoemos janë të sjellë në xhehenem.**

**128. Me përjashtim të robërve besnikë ndaj Allahut.**

**129. Edhe ndaj tij kemi lënë përkujtim të mirë në të ardhshmit.**

**130. "Selamun" - qoftë i mëshiruar Iljasi** *(ose edhe besimtarët e Iljasit).*

**131. Kështu, në këtë mënyrë Ne i shpërblejmë bamirësit.**

**132. S'ka dyshim, ai ishte besimtar nga robërit Tanë.**

**133. Edhe Luti, pa mëdyshje ishte prej të dërguarve Tanë.**

**134. Kur Ne e shpëtuam atë dhe tërë familjen e tij bashkë.**

**135. Përveç një plake** *(grua e tij)* **që mbeti me të dënuarit.**

**136. Pastaj të tjerët i rrënuam.**

**137. E ju** *(mekas)* **me siguri kaloni atypari mëngjes** *(ditën)*

**138. e mbrëmje** *(natën)*. **Pra, a nuk mblidhni mend?**

**139. Edhe Junusi ishte një nga të dërguarit Tanë.**

**140. Kur iku te anija që ishte e mbushur plot** *(udhëtarë).*

**141. E ai mori pjesë në short, po humbi** *(i ra shorti atij).*

**142. Dhe atë e kafshoi** *(e gëlltiti)* **peshku, zatën ai ishte që e meritoi qortimin.**

**143. E sikur të mos ishte ajo që ai kishte qenë prej atyre që shumë e përmendin Zotin.**

**144. Ai do të mbetej në barkun e tij deri në ditën e ringjalljes.**

**145. E Ne e hodhëm në një tokë pa bimë** *(shkretëtirë)*, **ndërsa ai ishte i sëmurë.**

**146. Dhe Ne bëmë që për të të mbijë një bimë** *(t'i bëjë hije)* **nga kungulli.**

**147. Ne** *(pastaj)* **e dërguam atë te njëqindmijë e më shumë.**

**148. E ata i besuan, e Ne ua vazhduam atyre të përjetojnë për deri në një kohë.***

**149. E ti** *(Muhammed)* **pyeti ata** *(idhujtarët)*: **"A të Zotit tënd janë vajzat, kurse të tyre djemtë?"**

**150. Apo, Ne i krijuam engjëjt femra, e ata ishin dëshmitarë** *(kur Ne i krijuam engjëjt femra)*?!

**151. Vini re se si ata nga trillimet e tyre thonë:**

**152. "Allahu ka lindë!" S'ka dyshim se ata janë gënjeshtarë** *(kur thonë se engjëjt janë bijat e Zotit).*

**153. A thua vajzat Ai i ka bërë më të zgjedhura se djemt?**

---

Pas një kohe ia fal Zoti edhe një djalë, Is-hakun, prej gruas Sare, e nëna e Ismailit e kishte emrin Haxhere. Këtu jepet shenjë se prej pasardhësve të tij do të ketë njerëz shumë të mirë, por edhe të këqinj, e ky është një fakt se prej të mirit lindet edhe i keqi, por kjo nuk është e metë as turp për të mirin.

* Pas rrëfimit për Ibrahimin, i cili edhe quhet babai i pejgamberëve, sepse në mes të Nuhut e Ibrahimit, që thuhet se ishte një periudhë prej dy mijë e gjashtëqind e katërdhjetë vjetësh, përmenden vetëm dy pejgamberë, Hudi dhe Salihu, e gjithashtu edhe para Nuhut, përmenden: Ademi, Idrisi, Shiti; numri më i madh i pejgamberëve duket se rrjedhin prej pasardhësve të Ibrahimit; bëhet një rrëfim i shkurtër edhe për disa pejgamberë si: Musai, Haruni, Iljasi, Luti dhe Junusi.

Populli i Iljasit adhuronte një idhull të madh dhe e quanin Ba'l, e vendi ku gjendej quhej Bekk, dhe ashtu, edhe tash ai vend quhet **"Ba'lebekkë"** gjendet diku në Lindjen e Afërt, atëherë ishte territor i Shamit.

Për Junusin thuhet se i pezmatuar, përse nuk i erdhi ndëshkimi popullit që e përgënjeshtroi, u largua prej tij në një bregdet, aty hasi në një anije të mbushur përplot. Erërat dhe valët e detit e tronditën anijen, drejtuesit e anijes thanë se aty është një njeri që ka ikur prej zotëriut të Vet, ai duhet ta hedhë veten në ujë për të shpëtuar



154. Po ç'keni ju kështu, si po gjykoni ashtu?

155. A nuk jeni duke menduar?

156. A mos keni ju ndonjë argument të sigurt?

157. Sillnie pra, librin tuaj, nëse është si thoni ju!

158. Ata *(idhujtarët)* pohuan mes Tij e mes engjëjve *(xhinëve)* lidhmëri farefisnore, po xhinët e dinë se ata *(idhujtarët)* janë të hedhur në zjarr.

159. Allahu është i pastër nga ajo çka i përshkruajnë.

160. Ata *(engjëjt)* janë vetëm robër të sinqertë të Zotit *(ata nuk i përshkruajnë gjë)*.

161. E, as ju dhe as ata që i adhuroni,

162. Nuk mund ta vini në sprovë askë ndaj Atij *(besimit në Zotin)*,

163. Përveç atij që është i gjykuar për xhehenem.

164. E, nuk ka prej nesh *(grupit të engjëjve)* që nuk e ka vendin *(detyrën, pozitën)* e vet të njohur.

165. Edhe ne *(engjëjt)* jemi të rreshtuar *(në adhurim)*,

166. Dhe ne jemi që i bëjmë tesbih *(mohojmë se Ai ka të meta)*.

167. Po edhe pse ata ishin që thoshin:

168. Sikur të gjendej tek ne ndonjë libër nga të parët,

169. Ne do të ishim robër të Allahut, të sinqertë.

170. Po *(kur u erdhi libri)*, ata e mohuan atë *(Kur'anin)*, e më vonë do ta kuptojnë.

171. E tashmë fjala *(premtimi)* e jonë u është dhënë më parë robërve tanë të dërguar,

172. se ata, pa dyshim do të jenë të ndihmuar.

173. Dhe se ushtria jonë do të jenë ata ngadhënjyesit.

174. Prandaj, për një kohë, ti *(Muhammed)* hiqu tyre.

175. E ti vështroji ata se edhe ata do ta shohin *(ndihmën tonë ndaj juve besimtarëve)*.

176. A mos po kërkojnë shpejtimin e ndëshkimit tonë?

177. E kur të vjen ai *(dënimi)* në territorin e tyre, mëngjes i shëmtuar do të jetë për ata që u ishte tërhequr vërejtja.

178. E ti largohu për një kohë prej tyre,

179. Dhe ti vështroi se edhe ata më vonë do të shohin.

180. I pastër e i lartë është Zoti yt, Zoti i gjithfuqishëm nga ajo që ata i përshkruajnë.

181. Çdo e mirë qoftë ndaj të dërguarëve.

182. Dhe falënderimi i qoftë Allahut, Zotit të gjithësisë!*

---

anija pa u fundosur.Në mes tyre u hodh shorti dhe i ra Junusit, e ai kërceu në det, por e kapi peshku, kuptohet e dinte veten se kishte gabuar. Mirëpo, derisa ai kishte qenë njeri shumë adhurues ndaj Zotit, Madhëria e Tij e urdhëron peshkun dhe ai e hedh në breg. Vendi ku del ai ishte viran, pa asnjë bimë, e ai ishte i molisur, për ta shpëtuar nga vapa dhe nga mizat, Zoti bën që të mbijë një bimë nga familja e kungullit, që ka hije të dendur dhe mizat nuk i afrohen dhe ashtu e shpëton.

* Pas rrëfimit për pejgamberët dhe për ndëshkimet që i përjetuan popujt e padëgjueshëm, përshkruhet qëndrimi i idhujtarëve mekas, të cilët shpifnin trillime se gjoja engjëjt janë bija të Zotit, se Zoti ka fëmijë, se në mes Zotit dhe engjëjve *(ose xhinëve)*ekziston një lloj lidhmërie farefisnore ose lidhmëri miqësore. Zoti xh. sh. përmes Kur'anit sjell argumente bindëse, të cilat edhe në mënyrë logjike mposhtin thëniet e trilluara të idhujtarëve.

Së pari ata thonin se engjëjt janë femra, e Zoti ju thotë se ju nuk ishit prezentë kur Unë i krijova engjëjt, andaj ju nuk dini asgjë, vetëm se shpifni. Ju shpifni edhe kur thoni se Zoti i vlerësoi vajzat më shumë se djemtë, e Zoti ju thotë, a mos keni ndonjë fakt për çka thoni, sillnie librin dokumentues që po u mëson ashtu.

Përpjekjet e idhujtarëve me idhujt e tyre janë të kota, pse besimtarin e sinqertë ata nuk mund ta sprovojnë me ato thënie, përveç atyre që janë të përgatitur për xhehenem.

Engjëjt janë krijesa të Zotit, që siç thonë ata vetë: secili prej nesh e dimë dhe e kemi të caktuar detyrën dhe për zbatimin e saj gjithnjë jemi të rreshtuar duke madhëruar Zotin fuqiplotë prej shpifjeve që ia mveshin idhujtarët.

Para se të kishin libër, arabët idhujtarë thoshin se sikur të kishim pasur ndonjë nga librat e shpallur më herët, ne do të ishim besimtarë të sinqertë, por gënjeshtra e tyre u zbulua kur erdhi Kur'ani, sepse po ata të njëjtit e mohuan.

Ndihma e Zotit ndaj pejgamberëve, ndaj besimtarëve është e garantuar qysh herët, andaj i thuhet pejgamberit tonë: "Hiqu tyre se edhe ti edhe ata keni për ta parë premtimin e Allahut!"

Prej Sha'biut mursel e prej Aliut merfuë, thuhet se Pejgamberi ka thënë: "Kush dëshiron shpërblimin me peshë më të madhe, le t'i thotë në fund të lutjes së tij këto tri ajete... **Subhane rabike...**"

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i kaptinës "Es Safati". Falënderuar qoftë Allahu i madhëruar!*

---

# SURETU SAD
## KAPTINA 38

*E zbritur në Meke, pas Suretul Kameri, ajete: 88*

*Kjo sure fillon me betimin në Kur'an, me mrekullinë që iu shpall Pejgamberit të popullit të pashkolluar arab, që përmbledh rregulla e këshilla të nivelit më të lartë dhe tregime fantastike, të cilat dokumentojnë se Kur'ani është e vërtetë e thënë prej Zotit dhe se Muhammedi është pejgamberi i dërguar. Ajo parashtron çështjen e besimit se Zoti është një dhe mohimin e habinë e idhujtarëve ndaj mësimeve të Muhammedit, sipas së cilave zhvlerësohen të gjithë zotat e tjerë që ata i adhuronin, e i thërret të besojnë vetëm Zotin një, Allahun.*

*Aty përshkruhen tregime rreth disa pejgamberëve, të cilat ia lehtësojnë vuajtjet dhe mundimet që Muhammedi i përjetonte prej kundërshtarëve në Mekë. Përshkruhen tregimet për Davudin dhe Sulejmanin, pejgamberë, të cilët ishin edhe mbretër, e edhe disa sprovime e telashe që i patën gjatë jetës së tyre si dhe sprovimet e pejgamberit Ejjub. Përmes tregimeve për këta dhe për pejgamberë të tjerë, jepet një vështrim i shkurtër, por i qartë, për ligjin e Zotit, i cili ka të bëjë me sprovime edhe ndaj njerëzve më të dashur e më të zgjedhur të Tij.*

*Përveç argumenteve të tjera që japin të kuptosh se kjo botë nuk është krijuar pa një qëllim të caktuar dhe pas kësaj pa tjetër duhet të pasojë jeta në botën tjetër, jepen edhe sqarime për detyrën themelore të të gjithë pejgamberëve të nderuar.*

*Quhet: **"Suretu Sad"**, që është një prej shkronjave të alfabetit arab, për të dhënë të kuptohet se Allahu e bëri libër të mrekullueshëm Kur'anin e formësuar, po prej këtyre shkronjave.*



## SURETU SAD

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Sad, Pasha Kur'anin që është përplot përkujtime** *(është i famshëm dhe s'ka dyshim se është mrekulli)*.

**2. Por ata që nuk besuan janë në kryeneçsi e kundërshtim.**

**3. Sa gjenerata para tyre i kemi asgjësuar, të cilët u lutën për shpëtim, po nuk ishte koha e shpëtimit.**

**4. Ata** *(idhujtarët)* **habiten, ngase u erdhi pejgamberi nga mesi i tyre, e mosbesimtarët thanë: "Ky është magjistar, rrenës".**

**5. A mendon ai t'i bëjë zotat Një Zot? Vërtet, kjo është gjë shumë e çuditshme!**

**6. Paria nga mesi i tyre shkoi duke i thënë njëri-tjetrit: vazhdoni të jeni të qëndrueshëm në adhurimin e zotave tuaj, pse kjo është një gjë e kurdisur.**

**7. Ne nuk kemi dëgjuar diçka të këtillë në popullin** *(në fenë)* **e fundit; kjo nuk është tjetër, pos një trillim!**

**8. A mos atij, nga mesi ynë, iu zbrit Kur'ani? Jo, por ata janë në dyshim ndaj Kur'anit Tim, por edhe për shkak se ende nuk e kanë shijuar dënimin Tim.**

**9. A mos ata i kanë depotë e mëshirës së Zotit tënd, Ngadhënjyesit, Dhuruesit!**

**10. A mos është i tyre pushteti i qiejve e i tokës dhe çka ka ndërmjet tyre? Pra, le të rreken me shkaqet** *(deri në qiell e të komandojnë)*!

**11.** *(Ata janë)* **Një ushtri e grupacioneve që është aty, ajo është e thyer.***

**12. Përgënjeshtëruan para tyre populli i Nuhut, Adi dhe Firavni i ngrehinave të mëdha.**

**13.** *(Përgënjeshtruan)* **Edhe Themudi, edhe populli i Lutit dhe banorët e Ejkes. Ato ishin grupacione** *(kundërshtare)*

**14. Secili prej tyre përgënjeshtroi të dërguarit, andaj i gjeti dënimi Im.**

**15. Po edhe këta nuk janë duke pritur tjetër vetëm se një ushtimë që nuk ka të përsëritur.**

**16. Ata edhe thanë: "Zoti ynë, ngutna pjesën tonë para ditës së përgjegjësisë** *(të gjykimit)*!"

---

* Paria e kurejshitëve në krye me Ebu Xhehlin shkojnë te xhaxhai i Pejgamberit, Ebu Talibi dhe i ankohen se Muhammedi i fyen zotat e tyre, andaj do të ishte mirë ta thërrasësh dhe ta ndalosh. Çoi dhe e thirri, e ai erdhi dhe kur hyri brenda, një vend pranë xhaxhait të tij ishte i zbrazët. Duke u frikësuar se do të ulej në vend të lartë Muhammedi, u ngut Ebu Xhehli dhe shkoi e e zuri atë vend, kurse Muhammedi u ul te dera.

Ebu Talibi i tha: O djalë i vëllait tim, ç'është që ky popull po ankohet se ti i fyen zotat e tyre dhe... dhe...

Pejgamberi tha: O xhaxha, unë e dua prej tyre vetëm një fjalë, ta thonë atë, e të gjithë arabët do t'u përulen atyre, madje edhe të tjerë, joarabë, Të pranishmit thanë: një fjalë, jo një po dhjetë, e thuaje cila është ajo? Pejgamberi u tha: **"La ilahe ilell-Llah"...** Atëherë, të trishtuar i mblodhën plaçkat dhe u çuan, duke thënë: Të gjithë zotat don t'i bëjë një zot, gjë e çuditshme.

Thuhet se si shkas i atij tubimi shpallet kjo pjesë e Kur'anit, ku Zoti betohet për famën dhe për madhështinë e Kur'anit të shpallur prej Tij, e kumtuar Muhammedit. Ata nuk gjenin të meta në Kur'an, por nuk besonin nga kryeneçësia dhe armiqësia, e nuk mendonin se kur janë ndëshkuar popujt para tyre e lutnin Zotin t'i shpëtojë, por pas kohe.



**17. Ti duro ndaj asaj që thonë ata, dhe përkujto robin Tonë Davudin, të fuqishmin** *(në fë e trup)*, **vërtet ai gjithnjë i drejtohej Allahut.**

**18. Ne ia nënshtruam kodrat që së bashku me të bënin tesbihë mbrëmje e mëngjes,**

**19. Edhe shpezët e tubuara, të gjitha, vetëm Atij i ishin drejtuar.**

**20. Ne ia forcuam edhe sundimin atij, i dhamë mençuri dhe aftësi në gjykime.**

**21. A të ka arritur ty lajmi i palëve ndërgjykuese, kur kaluan prej së larti në dhomën ku lutej.**

**22. Kur hynë te Davudi, ai u frikësua prej tyre, po ata i thanë: "Mos ke frikë, në jemi dy palë në kundërshtim që i kemi bërë padrejtë njëri-tjetrit, andaj ti gjyko me drejtësi mes nesh e mos shmang, dhe udhëzona në rrugën e drejtë".**

**23. Ky miku im i ka nëntëdhjetë e nëntë dele, ndërsa unë e kam vetëm një dhe më ka thënë: "Ma lër mua ta posedoj atë!" Dhe më rëndoi e më mundi me fjalë!**

**24. Ai** *(Davudi)* **tha: "Ai ka bërë padrejtë ndaj teje me kërkimin e deles tënde** *(për t'ia bashkuar)* **te delet e veta. Është e vërtetë se shumica prej ortakëve i bëjnë padrejtë njëri-tjetrit, me përjashtim të atyre që kanë besuar dhe punuar vepra të mira, por të tillë janë pak!" e Davudi mendoi se Ne kemi vënë në sprovë atë, andaj kërkoi falje nga Zoti i vet, ra i përkulur dhe u pendua.**

**25. Ne atë ia falëm atij dhe ai është i afërt te Ne dhe ka përfundim** *(ardhmëri)* **të mirë.**

**26. O Davud: "Ne të kemi bërë sundimtar në tokë, e ti pra gjyko me drejtësi mes njerëzve, e mos shko pas dëshirave se ato të shmangin prej rrugës së Allahut. Ata që largohen prej rrugës së Allahut i pret dënim i rëndë për shkak se e harruan ditën e përgjegjësisë".***

---

I bënin vërejtje Muhammedit se si ai të jetë pejgamber, e jo ndonjë i pasur e i autoritetshëm nga mesi i tyre, madje si mund të komandojë me gjithësinë vetëm një Zot, e më në fund i thoshin popullit të vet: Mos lëshoni pe ndaj zotave tuaj se ky është plan i Muhammedit.

Kur'ani u thotë: A mos ata e kanë në dorë ta bëjnë Pejgamber atë që duan? A mos e kanë në duar sundimin e qiejve e të tokës, pra le të ngjiten lart e le të komandojnë prej atje. Mandej i thotë Pejgamberit: Mos u trondit, ata janë një grup i vogël që fundin e kanë të humbur.

* Përmenden qëndrimet e këqia të popujve të mëparshëm ndaj pejgamberëve që u dërgoheshin. Pejgamberit tonë i duhet të jetë i durueshëm e të përkujtojë pejgamberin Davud, i cili ishte i durueshëm, mirënjohës dhe shumë i devotshëm. Përveç mrekullive të përmendura, siç ishin shpezët, që kur ishin duke fluturuar në ajër dhe dëgjonin zërin e Davudit duk e lexuar Zeburin, ndaleshin në ajër dhe i bashkoheshin lutjes së tij. Ashtu bënin edhe kodrat, por ishte me rëndësi edhe ajo se ai kishte pushtet të fortë dhe ishte shumë i mençur e orator i mirë.

Tregimin rreth Davudit dhe të atyre dyve që ishin në konflikt, duhet kuptuar ashtu si e parashtron Kur'ani, e jo sipas trillimeve që kanë burimin prej jehudive.

Në të vërtetë, Davudi e kishte programuar kohën e veprimit të vet, ashtu që një kohë qëndronte në postin e vet dhe drejtonte punët e përgjithshme të njerëzve, kurse kohën tjetër e kalonte duke iu lutur Zotit në një kthinë të posaçme,



**27. Ne nuk e krijuam qiellin e as tokën dhe çka ka në mes tyre, pa qëllim *(shkel e shko)*, ai është mendim i atyre që nuk besuan, pra dënimi me zjarr është mjerim për ata që nuk besuan.**

**28. A mos do t'i barazojmë ata që besuan dhe bënë vepra të mira me ata që bënë shkatërrime në tokë, apo do t'i konsiderojmë njësoj si të ruajturit prej të këqiave, si ata që janë mëkatarë?**

**29. *(Ky është)* Libër i begatshëm, Ne ta shpallëm ty këtë, që t'i studiojnë argumentet e tij dhe që të marrin mësim prej tij ata që kanë mend.**

**30. Ne Davudit i falëm Sulejmanin, rob shumë i mirë dhe shumë i kthyer nga Zoti.**

**31. Kur në një parambrëmje iu shfaqën atij kuaj që, kur ishin të ndalur, rrinin gatitu në tri këmbë, e ishin edhe shumë të shpejtë.**

**32. E ai tha: "Unë i dhashë përparësi dashurisë së kuajve, ndaj Zotit tim, derisa *(dielli)* u fsheh dhe perëndoi"**

**33. "M'i ktheni ata mua!" Atëherë filloi t'u mëshojë këmbëve e qafave.**

**34. Ne e sprovuam Sulejmanin dhe e mbajtëm në postin e tij si një trup, e pastaj u rikthye në gjendjen e parë.**

**35. Tha: "Zoti im, më fal *(gabimin)*, më dhuro asi pushteti që askush pas meje nuk do ta ketë; vërtet, Ti je dhuruesi më i madh."**

**36. Ne ia nënshtruam erën që, sipas urdhërit të tij, ajo të ecën lehtë dhe nga të dëshirojë ai.**

**37. Ndërsa djajtë *(ia nënshtruam)* për çdo ndërtim dhe zhytje në ujë.**

**38. Dhe të tjerë *(djaj)* që ishin të lidhur në pranga.**

**39. Ky është shpërblimi Ynë, e ti dhuro ose mos dhuro, për këtë nuk përgjigjesh.**

**40. Ai vërtet ka vend të lartë te Ne dhe ardhmëri të mirë.**

**41. Përkujto edhe robin tonë Ejjubin, kur me lutje iu drejtua Zotit të vet: "Djalli më ka goditur me mundim e dhembje!"**

**42. Bjeri me këmbën tënde tokës! Ky është *(ujë)* i ftohtë, lahesh dhe pi.**

---

që ishte faltore e tij. Një ditë, duke qenë kah lutet, dy njerëz i hynë brenda, jo nga dera, por prej pullazit. Davudi frikësohet se mos kanë ndonjë qëllim të keq, por ata i tregojnë se kanë punën e vet dhe kërkojnë gjykim të drejtë prej tij. Davudi këtu bën dy gabime: njërin duke mos dëgjuar edhe fjalën e ndërgjykuesit tjetër, ngutet dhe gjykon çështjen, e kjo ishte gabim për gjykatësin. Tjetrin gabim e bëri kur mendoi se mos ajo paraqitje e tillë e atyre dyve ishte ndonjë sprovë nga Zoti. Gabimet e veta i vërejti edhe menjëherë u hodh në lutje duke kërkuar falje prej Zotit, i cili e fali dhe lajmëroi se Davudi është një Pejgamber që ka vend të afërt pranë Zotit dhe shpërblim të mirë.

Tregimi, sipas të cilit njolloset jo vetëm karakteri i Davudit, por edhe i të gjithë pejgamberëve, është i kurdisur prej armiqve.

Për këtë shih Tefsiri Kebir të Fahri Raziut se si nga dhjetë aspekte dokumenton se është shpifje kundër Davudit.



**43. E nga mëshira Jonë dhe mësim për ata që kanë të menduar, Ne ia falëm familjen e tij dhe po aq sa ishin ata.**

**44. E, merre me dorën tënde një deng thupra dhe bjeri me të, e mos e thyej betimin! Vërtet, Ne e gjetëm atë të durueshëm. Sa rob shumë i mirë ishte ai dhe i kthyer te Zoti.**

**45. Përkujto robërit tanë Ibrahimin, Is-hakun, Jakubin që ishin të fortë në zbatimin e detyrave dhe largpamës në fé.**

**46. Ne i pajisëm ata më një virtyt të posaçëm, me përkujtim ndaj botës tjetër.**

**47. S'ka dyshim se ata ishin te Ne prej të zgjedhurve më të mirë.**

**48. Përkujto Ismailin, Eljesan, Dhelkiflin, që të gjithë prej të zgjedhurve.**

**49. Ky është një përkujtim. E është e sigurt se ata që janë të ruajtur, kanë një ardhmëri të mirë.**

**50. Xhennetet e Adnit janë me dyer të hapura për ata.**

**51. Aty do të jenë të mbështetur në kolltukë dhe kërkojnë pemë e pije të llojeve të ndryshme.**

**52. Ata kanë pranë vetes *(hyri)* sypërulura të një moshe.**

**53. Këto janë ato që premtoheshit për ditën e llogarisë.**

**54. Ky është furnizimi Ynë, i cili nuk ka të mbaruar.***

**55. Kjo është kështu. E sa u përket atyre që nuk besuan, ata kanë një ardhmëri shumë të keqe,**

**56. xhehenemin që do të hudhen në të, e sa djep i shëmtuar është ai.**

**57. Ky është ujë i valë dhe i ndyrë; le ta shijojnë atë!**

**58. I presin edhe dënime të tjera të llojllojta sikurse ai.**

**59. Ky është një grumbull që bashkohet me ju *(u thonë engjëjt parisë)*!" "Mos paqin komoditet as mirëseardhje *(thonë paria)*!" Ata janë që do të digjen në zjarr.**

**60. Ata *(të shtypurit)* thonë: "Jo, juve mos u qoftë, as mirëseardhja, as komoditeti; ju jeni që na e përgatitët këtë!" Sa vendqëndrim i keq është!**

**61. O Zoti ynë, ata thonë: "Atij që na e bëri këtë, shtoja dyfish dënimin në zjarr!"**

---

* Të gjitha ngjarjet dhe ndodhitë në këtë botë, japin të kuptojmë se Zoti nuk e krijoi këtë gjithësi shkel e shko dhe pa ndonjë qëllim të caktuar. Natyrisht se nuk do të jenë të barabartë para Zotit si ai që besoi, e si ai që nuk besoi: ose si ai që bëri punë të mirë dhe si ai që ishte mëkatar. E për të kuptuar të vërtetën, Zoti ia shpall Kur'anin Muhammedit, kuptohet për të zotët e mendjes.

Sylejmani bir i Davudit, pejgamber dhe mbret, rob i mirë te Zoti, në një pasdite të vonë, përcjell me një kënaqësi të madhe parakalimin e ushtrisë së vet kalorësiake, por i mahnitur prej atyre kuajve të shpejtë si vetëtima, u habit derisa perëndoi dielli dhe mbeti pa e kryer lutjen që e kishte për detyrë ta bëjë para mbrëmjes. I zemëruar për këtë lëshim, urdhëroi t'i kthehen kuajt t'i rrahë me shpatë këmbëve e qafave. Është sprovuar edhe me dobësimin e shëndetit sa që rrinte në postin e vet si një figurë derisa Zoti ia ktheu shëndetin dhe ai atëherë iu lut t'ia falë gabimin dhe t'ia forcojë edhe më sundimin si pejgamber. Tregimet e tjera rreth gabimeve të Sulejmanit, janë të pabaza sikurse ato të Davudit, andaj nuk duhet besuar atyre.



**62. Dhe thonë: "Ç'është që nuk po i shohim disa burra që ne i konsideronim prej të këqijve.**
**63. E që i kemi pas marrë ata në tallje, a mos na u ka larguar shikimi prej tyre?"**
**64. Kjo armiqësi në mes banuesve të zjarrit është e vërtetë.**
**65. Thuaj: "Unë jam vetëm këshillues, e nuk ka ndonjë zot tjetër përpos Allahut Një, Dërmuesit.**
**66. Zot i qiejve e i tokës dhe ç'ka mes tyre, i Plotfuqishmi, Mëkatfalësi.**
**67. Thuaj: "Ky *(Kur'ani)* është një kumtesë e madhe!"**
**68. Të cilës ju ia ktheni shpinën.**
**69. Unë nuk kam pasur kurrfarë dije për eliten e lartë *(melaiket)* kur ata bënë polemikë *(rreth Ademit)*.**
**70. Mua nuk më shpallet tjetër vetëm se, unë nuk jamë tjetër pos një tërheqës i hapët i vërejtjes!**
**71. Kur Zoti yt u tha engjëjve: "Unë po krijoj një njeri nga balta,**
**72. dhe kur ta kem përsosur atë dhe t'i kem dhënë nga ana Ime shpirt, ju menjëherë përulunju atij *(në sexhde)*".**
**73. Engjëjt, të gjithë së bashku iu përulën,**
**74. përveç Iblisit që ishte kryelartë dhe që u bë prej jobesimtarëve.**
**75. *(Zoti)* Tha: "O Iblis, çka të pengoi ty t'i përulesh atij që Unë vetë e krijova? A bëre kryeneçësi, apo ke qenë prej atyre që shesin fodullëk?"**
**76. Ai *(Iblisi)* tha: "Unë jam më i miri prej tij, mua më ke krijuar nga zjarri, e atë e krijove nga balta!"**
**77. *(Zoti)* Tha: "Dil pra prej tij *(prej xhennetit)*, ti je i mallkuar.**
**78. Dhe largimi prej mëshirës Sime ka për të përcjellë deri në ditën e gjykimit!"**
**79. Ai tha: "Zoti im, më jep afat deri ditën e ringjalljes!"**
**80. *(Zoti)* Tha: "Po, je prej të afatizuarëve,**
**81. deri në kohën e ditës së caktuar!"**
**82. Ai tha: "Pasha madhërinë Tënde, kam për t'i shmangur prej rrugës së drejtë që të gjithë,**
**83. përveç atyre që janë të sinqertë nga robërit Tu!"**

---

Ejjubi është një pejgamber i njohur dhe shembull për durueshmërinë që e tregoi. U sprovua me humbje të familjes, të pasurisë, e edhe më rëndë, me sëmundje të gjatë e të padurueshme. Ndoshta qëndroi tetëmbëdhjetë vjet i sëmurë, e kur nuk pati mundësi më për jetë, iu lut Zotit për ndihmë. Zoti e urdhëroi t'i mëshojë tokës me këmbë dhe aty gufoi ujë i ftohtë dhe mjekues. Me të larë u shërua nga sëmundja e trupit, e me të pirë u shërua nga sëmundja e brendshme. Për hir të durueshmërisë së tij, Zoti ia ktheu familjen edhe më të madhe, pasurinë dhe shëndetin.

Të gjithë pejgamberët ishin njerëzit më të zgjedhur, më të mirët, andaj besimtarët duhet me vëmendje të përcjellin shembëlltyrën e tyre për çdo rast të jetës së kësaj bote dhe për fitimin e të mirave në botën tjetër të përjetshme. Thuhet se Ejjubi ishte betuar ta rrahë gruan me njëqind të rëna. Zoti i tha:"Mëshoj me njëqind thupra në dëng e mos the betimin.

# SURETU EZ ZUMER
## KAPTINA 39

*E zbritur në Meke, pas kaptinës Sebe'ë, ajete 75.*

*Edhe në këtë sure jepen fakte për Kur'anin se është shpallje e Zotit, e nëpërmjet tij Muhammedit dhe të gjithë besimtarëve u bëhët me dije se çdo adhurim dhe çdo vepër që e kryejnë duhet ta kenë për qëllim vetëm Zotin, e të ruhen prej formaliteteve, pse besimi ose vepra formale nuk ka kurrfarë vlere te Allahu.*

*Zoti, Krijues i gjithësisë, i njerëzve, nuk ka nevojë për shok e as për fëmijë, nuk i bën kurrfarë dëmi mosbesimi i jobesimtarëve, e nuk i sjell kurrfarë dobie as besimi i besimtarëve, por urdhëri dhe pëlqimi i Tij është besimi dhe veprat e mira, e nuk është i kënaqur me ata që nuk besojnë ose bëjnë punë të këqia.*

*Në këtë kaptinë përshkruhen mjerimet e atyre që janë kriminelë në këtë botë, përshkruhen llojet e ndryshme të dënimit, të cilin do ta përjetojnë. Madje, sillet shembulli i atij që e beson një Zot dhe atij që beson shumë sish, dhe gjendja e çdonjërit prej tyre. Ftohen të gjithë njerëzit që t'i kthehen Allahut, se dëshprimi që do ta shfaqin në ditën e kijametit nuk do t'u vlejë asgjë.*

*Në fund të kësaj sureje përmendet Suri (briri), të cilit do t'i fryjë Israfili, sipas urdhërit të Zotit, njëherë për vdekjen e çdo gjallese, e herën tjetër për ringjallje. Flitet edhe për atë sqenë të tmerrshme, se si njerëzit në turma të mëdha shtyhen për në xhehenem dhe si të tjerët sillen te xhenneti, se si do të prezentohen shënimet e veprave në praninë e pejgamberëve, se si e tërë ekzistenca i shpreh falënderim Allahut, se si engjëjt me pozicionin "gatitu" qëndrojnë rrethepërqark Arshit duke e madhëruar Zotin.*

*Quhet: "**Suretuz Zumeri**" - kaptina e turmave, pse në këtë përshkruhet turma e fatbardhëve dhe e atyre fatzinjve, të parët të gëzuar e të nderuar, kurse të dytët të dëshpëruar e të përbuzur.*



**84.** ***(Zoti)*** **Tha: "Pasha të vërtetën, e Unë e flas vetëm të vërtetën:**

**85. Unë do ta mbushi xhehenemin me ty dhe me të gjithë ata që vijnë pas teje!"**

**86. Thuaj:** ***(Muhammed)*****: "Unë nuk kërkoj prej jush ndonjë shpërblim, dhe unë nuk jam prej atyre që bëjnë trillime".**

**87. Ky** ***(Kur'ani)*** **nuk është tjetër vetëm se këshillë për botët.**

**88. E ju gjithsesi do ta kuptoni pas pak kohe vërtetësinë e tij.***

## SURETU EZ ZUMER

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Shpallja e librit është prej Allahut, të gjithfuqishmit, të urtit.**

**2. Ne të shpallëm ty librin për hir të së vërtetës, andaj ti adhuroje Allahun duke qenë i sinqertë në adhurimin e Tij!**

**3. Vini re! Adhurim i sinqertë është vetëm ai për Allahun! Ndërsa ata që në vend të Tij adhurojnë miq të tjerë** ***(duke thënë)*****: Ne nuk i adhurojmë ata për tjetër, vetëm që të na afrojnë sa më afër Allahut, s'ka dyshim se Allahu do të gjykojë mes tyre për atë që ata ishin në kundërshtim. E, është e vërtetë se Allahu nuk udhëzon në rrugë të drejtë, atë që është rrenës, jobesimtarë.**

**4. Sikur të kishte dashur Allahu të ketë fëmijë, do të zgjidhte atë që dëshiron nga çka Ai vetë krijon. I pastër është Ai! është Allahu, i vetmi, i fuqishmi!**

**5. Ai krijoi qiejt e tokën me qëllim të caktuar; Ai natën ia mbështjell** ***(vendit të)*** **ditës dhe ditën ia mbështjell natës; Ai nënshtroi diellin dhe hënën, që secili lëviz deri në një afat të caktuar, pra Ai është ngadhënjyesi, mëkatfalësi.**

---

* Mëkatarët, të ndrydhur në zjarrin e xhehenemit, do të bëjnë polemikë mes vete, duke u përpjekur që fajin t'ia hedhin njëri-tjetrit.

Fjala **"Merhaba"**, ka kuptimin e shlirimit, rehatimit, komoditetit, mirëseardhjes etj.

Paria idhujtare në xhehenem do të thonë: Ku jan ata që ne nuk i kemi llogaritur fare si njerëz sa ishim në dynja; këtu kanë për qëllim: Bilalin, Suhajbin, Ammarin, shokë të Pejgamberit. Këtë pyetje e bëjnë ngase nuk besonin se myslimanët do të jenë në xhennete, por atëherë e kuptojnë. Ebu Xhehli do ta kuptojë se u bë mysliman i biri i tij Ikreme, bija e tij Xhuvejrije, nëna e tij, vëllai i tij, e ai vetë kishte mbetur në kufër.

Muhammedi urdhërohet t'u tregojë njerëzve pse është i dërguar, se nuk ka Zot pos Allahut, se Ai komandon me çdo gjë, se ka fuqi të pakufishme, se është mëkatfalës dhe se Ai përmes Kur'anit e mësoi për bisedën që e bënë engjëjt kur u krijua Ademi, për kryeneçësinë që e tregoi dreqi, për analogjinë që e parashtroi si arsyetim.

Shejtani u dëbua prej xhennetit, por iu lut Zotit t'i japë të jetojë deri kur të bëhet ringjallja. Zoti i dha, por jo deri në ringjallje, pse pas ringjalljes nuk ka vdekje, e ashtu ai do të shpëtonte; i dha jetë deri kur Ai vetë e di.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures Sad. Falënderoj Allahun e madhëruar!*



**6. Ai ju krijoi juve prej një njeriu, mandej prej tij e krijoi palën *(çiftin)* e tij dhe Ai krijoi për juve tetë nga çiftet e kafshëve. Ai u krijon juve në barqet e nënave tuaja, krijim *(etapë)* pas krijimi në tri errësira. Ky është Allahu, Zoti juaj, vetëm i Tij është pushteti, nuk ka zot tjetër pos Tij. E, si pra, i shmangeni *(adhurimit të Tij)*?**

**7. Nëse ju nuk e besoni, Allahu nuk është nevojtar për ju; megjithatë, Ai nuk është i kënaqur me mosbesimin e robërve të Vet, e nëse jeni mirënjohës ndaj Tij, Ai e pëlqen atë për ju. Ndërkaq, nuk do ta bartë asnjë mëkatar barrën e tjetrit. Pastaj, e ardhmja juaj është vetëm te Zoti juaj, e Ai do t'ju njoftojë me atë që keni vepruar. Vërtet, Ai e di shumë mirë se çka mbajnë zemrat.**

**8. E kur e godit njeriun ndonjë e keqe *(ndonjë dëm)*, ai e lut Zotin e vet duke kërkuar ndihmë vetëm prej Tij, e kur nga ana e Tij i jep ndonjë të mirë *(ia largon të keqen)*, ai e harron atë që më parë i është lutur Atij, dhe i përshkruan shokë Allahut për të larguar *(njerëzit)* nga rruga e Tij. Thuaj: "Kënaqu për pak kohë me mosbesimin tënd, se ti pa dyshim je nga banuesit e zjarrit!"**

**9. *(A jobesimtari e ka gjendjen më të mirë)* Apo ai që kohën e natës e kalon në adhurim, duke bërë sexhde, duke qëndruar në këmbë, i ruhet *(dënimit të)* botës tjetër dhe shpreson në mëshirën e Zotit të vet? Thuaj: "A janë të barabartë ata që dinë dhe ata që nuk dinë?" Po, vetëm të zotët e mendjes marrin mësim.**

**10. Thuaj: "O robërit e Mi që keni besuar, kini frikë ndaj Zotit tuaj. Ata që bënë mirë në këtë jetë, kanë të mirë të madhe, e toka e Allahut është e gjerë, ndërsa të durueshmive u jepet shpërblimi i tyre pa masë!"**



**11. Thuaj: "Unë jam i urdhëruar ta adhuroj Allahun, të jem i sinqertë në adhurimin ndaj Tij!"**

**12. Dhe jam i urdhëruar të jem i pari i myslimanëve!**

**13. Thuaj: "Unë i frikësohem dënimit të një dite të madhe, nëse kundërshtoj Zotin tim".**

**14. Thuaj: "Vetëm Allahun e adhuroj, sinqerisht ndaj Tij e bëj adhurimin tim.**

**15. E ju pra, adhuroni pos Tij çka të doni!" Thuaj: "Të dështuar në ditën e kijametit janë ata që e kanë humbur veten dhe familjen e vet". Vini re: ky është ai dështimi i njëmendët.**

**16. Se ata do të kenë shtresa të zjarrit edhe sipër edhe përfundi. Me këtë Allahu i frikëson robërit e Vet: "O robërit e Mi, kinie frikë *(dënimin)*!"**

**17. Ndërkaq, ata që u larguan prej adhurimit të idhujve dhe ju drejtuan Allahut, ata kanë gëzim të madh, e ti përgëzoj pra robërit e Mi!**

**18. Të cilët i dëgjojnë fjalët dhe pasojnë atë më të mirën prej tyre. Të tillët janë ata që Allahu i udhëzoi në rrugën e drejtë dhe të tillët janë ata të mençurit.**

**19. E, atij që i është përcaktuar vendimi për dënim, a mund ta shpëtosh ti prej zjarrit?**

**20. Ndërkaq, ata që u ruajtën për hir të Zotit të tyre, për ta do të ketë dhoma të ndërtuara njëra mbi tjetrën, nën të cilat rrjedhin lumenjtë. Premtim i Allahut, e Allahu nuk e thyen premtimin.***

**21. A nuk e sheh se Allahu lëshon ujë nga qielli dhe atë e shpërndanë në tokë nëpër burime, mandej me të mbijnë bimë të llojeve dhe të ngjyrave të ndryshme, pastaj ajo thahet dhe ti e sheh atë të zverdhuar dhe pastaj e bën atë të llomitur. S'ka dyshim se në këtë ka argument për të zotët e mendjes.**

---

* Kur'ani është libër i shpallur prej Zotit Një, e derisa pos Tij nuk ka Zot tjetër, atëherë adhurimi dhe çdo vepër tjetër duhet të kryhet thjesht për hir të Tij, pse adhurimi ose veprat që kryhen edhe për hir të dikujt tjetër, janë të papranueshme. Është gabim i madh në besim, të mendohet se dikush tjetër do të ketë ndikim të afrojë te Zoti, pse Zotit, të vetmit krijues dhe komandues me gjithçka ekziston, nuk i nevojitet ortak, as nuk i nevojitet ndonjë fëmijë, andaj t'i shoqërohet Zotit ndonjë send a qenie, në adhurime ose në vepra, do të thotë t'i asgjësojë ato, pse si të tilla Zoti nuk i pranon.

Në argumentet që duket fuqia e pakufishme e Zotit Krijues, përmenden qiejt, toka, dielli, hëna, e përmenden edhe nata e dita se si e mbështjellin, e mbulojnë njëra-tjetrën. Vetë fjala "**kevr**" do të thotë: të vihet një palë mbi palën tjetër të petkave, e këtu e kuptojmë se atë vend të globit të tokës të cilin e ka mbuluar nata, më vonë e mbulon dita dhe anasjelltas, pra e tërë sipërfaqja e tokës është e mbështjellë me natë ose me ditë, për arsye se toka është e rrumbullakët.

Përmenden etapat e krijimit të njeriut dhe tri errësirat në barkun e nënës: errësira e cipës së mbështjellë, errësira e mitrës dhe errësira e barkut. Për këto tri errësira të fetusit, dituria vetëm tash arriti t'i dijë.

**22. Atij që Allahu ia ka zgjeruar kraharorin për besimin islam, ai është në një dritë të sigurt prej Zotit të vet. Të mjerë janë ata që nga zemërfortësia e tyre nuk përmendin Allahun, të tilët janë në një humbje të qartë.**

**23. Allahu e shpalli të folmën më të mirë, librin, të ngjashëm në mrekulli, të përsëritur herë pas herë *(me këshilla e dispozita)*, që prej *(dëgjimit të)* tij rrënqethen lëkurat e atyre që i kanë dronë Zotit të tyre, e pastaj me përkujtim ndaj Allahut u qetësohen lëkurat dhe zemrat e tyre. Ky *(libër)* është udhëzim i Allahut, me të udhëzon atë që do. E atë që Allahu e lë të humbur, për të nuk ka ndonjë udhëzues.**

**24. E ai që me fytyrën e vet mbrohet nga dënimi në ditën e kijametit *(a është i njëjtë me atë të shpëtuarin)*? Kur mizorëve u thuhet: "Përjetoni të keqen e asaj që punuat!"**

**25. Edhe ata para tyre përgënjeshtruan *(pejgamberët)*, po u erdhi ndëshkimi nga nuk e menduan.**

**26. Allahu u bëri të përjetojnë në këtë jetë poshtërimin, por dënimi i botës tjetër është edhe më i madh, sikur ta dinin ata.**

**27. Ne u kemi sjellë njerëzve në këtë Kur'an shembuj nga çdo lëmi e nevojshme, ashtu që ata të marrin përvojë, *(mësim)*,**

**28. Duke qenë Kur'an arabisht që nuk ka kundërthënie, me qëllim që të ruhen prej rrugës së gabuar.**

**29. Allahu solli një shembull: Një njeri *(rob)* në posedimin e të cilit ishin ortakë pa marrëveshje mes vete dhe një njeri *(rob)* që është thjesht në posedimin e një njeriu. A janë ata të dy të një lloji *(të një gjendjeje)*? Lavdërimi i takon vetëm Allahut, por ç'bën shumica e tyre, nuk dinë.**



**30. Ti do të jesh i vdekur, e edhe ata do të jenë të vdekur.**

**31. E pastaj, në ditën e kijametit ju pranë Zotit tuaj do të grindeni mes vete *(e Ai gjykon)*:***

---

Allahu është i kënaqur me ata që kanë besim të drejtë e vepra të mira, e nuk është i kënaqur me ata me besim të kotë e me punë të këqia, por megjithatë, Zoti nuk ka nevojë për asnjërin, porse njerëzit kanë nevojë për Zotin.

Është karakter i dobët i atij që kur është në vështirësi e lut Zotin, e kur Ai ia largon vështirësitë, e harron Atë e i mbështetet tjetërkujt.

Nuk është i njëjtë si besimtari si jobesimtari, si ai që bën vepra të mira dhe si ai që bën të këqia, pra nuk është i barabartë i padijshmi me të dijshmin.

Toka e Zotit është e gjerë. Ky ajet thuhet se shpallet si përforcim i binjdes së Xhafer ibni Ebi Talibit dhe të shokëve të tij, të cilët mendonin të shpërngulen për në Abesini dhe atje ta adhurojnë lirisht Zotin.

Pejgamberi ynë është njeri i parë që nuk ndoqi traditat e të parëve në fé, që i përbuzi dhe i rrënoi idhujt, iu dorëzua Zotit, i besoi Atij dhe thirri për në rrugën e Tij, e urdhërat që i drejtohen atij në disa ajete, kanë të bëjnë me të gjithë myslimanët. Të dëgjueshmin Zoti e ndihmon ta gjejë rrugën e drejtë, kurse të padëgjueshmin, e lë pa ndihmë.

* Zoti i madhëruar na sjell argumente për fuqinë e Vet, se si e lëshon shiun prej së larti, si



**32. E kush është më mëkatar se ai që e flet të pavërtetën ndaj Allahut dhe se ai që kur i erdhi e vërteta *(Kur'ani)* e përgënjeshtroi? A nuk është në xhehenem vendqëndrimi për jobesimtarët?**

**33. E ai që e solli të vërtetën dhe ai që e vërtetoi atë, të tillët janë ata të ruajturit.**

**34. Ata te Zoti i tyre kanë çkado që dëshirojnë, e ai është shpërblimi i bamirësve.**

**35. Allahu do t'ua shlyej atyre edhe më të keqen që e punuan dhe do t'u japë shpërblime më të mira për atë që punuan.**

**36. A nuk është Allahu që i mjafton robit të vet *(Muhammedit)*? E ata të frikësojnë ty me të tjerë pos Tij. Po atë që e ka humbur Allahu, për të nuk ka udhëzues!**

**37. Atë që Allahu e drejton, atë nuk ka kush që mund ta humbë; a nuk është Allahu i gjithfuqishëm që ndërmerr ndëshkime?**

**38. Po nëse i pyet ata se kush i krijoi qiejt e tokën, sigurisht ata do të thonë: "Allahu!" Ti thuaju: "Më tregoni pra, për ata që i adhuroni, pos Allahut, nëse Allahu më godit mua me ndonjë të keqe, a munden ta largojnë ata atë të keqe, ose, nëse Allahu dëshiron ndonjë të mirë ndaj meje, a munden ta pengojnë ata të mirën e Tij?" Thuaju: "Mua më mjafton Allahu. Vetëm Atij i mbështeten të mbështeturit".**

**39. Thuaj: "O populli im, veproni sipas gjendjes suaj, e edhe unë veproj sipas simes e më vonë do ta dini,**

**40. se cilit do t'i vijë dënimi që e poshtëron dhe do ta godit dënim i përjetshëm!"**

---

i ringjall bimët, të cilat gjatë zhvillimit dhe rritjes së tyre kanë pamje të bukur, e kur fillojnë të thahen e të zverdhen, ato copëtohen e shkatërrohen. Ashtu është e tërë jeta e kësaj bote, por është me rëndësi se edhe jeta e njeriut është e tillë, pse, ai njëherë është i ri, i bukur, i fuqishëm, e më vonë, duke u plakur, dobësohet, e humb edhe bukurinë, edhe fuqinë, e më në fund edhe vdes; pra, fatbardhë është ai, që do ta ketë një gjendje edhe më të mirë pas vdekjes.

Kur'ani është fjala më e mirë, nuk ka në të kundërthënie, çdo këshillë a dispozitë e tij shqyrton dy anët e çështjeve, pozitiven dhe negativen, p.sh. hallall - haram, mirë - keq, dritë - terr, besim - mosbesim, tokë - qiell, xhennet - xhehenem, engjëj - dreqër, frikë - shpresë etj. (Methanije).

Mbrojtja me fytyrë nga zjarri, është gjendje e kriminelëve, sepse ata duart i kanë të lidhura.



**41. Ne ta shpallëm ty librin me argumente për njerëz, e kush orientohet në rrugën e vërtetë, ai e ka për vete, e kush e humb, ai i bën dëm vetëm vetes, e ti nuk je garantues i tyre.**

**42. Allahu i merr shpirtrat kur është momenti i vdekjes së tyre** *(i vdekjes së trupave të tyre)*, **e edhe atë që është në gjumë e nuk ka vdekur, e atij që i është caktuar vdekja e mban** *(nuk e kthen)*, **e atë tjetrin** *(që nuk i është caktuar vdekja, por është në gjumë)*, **e lëshon** *(të kthehet)* **deri në një afat të caktuar. Vërtet, në këto ka argumente për një popull që mendon.**

**43. A mos kanë zgjedhur ndërmjetësues përveç Allahut? Thuaj: "A edhe pse janë që nuk posedojnë asgjë e as nuk kuptojnë?".**

**44. Thuaj: "I tërë shefaati** *(ndërmjetësimi)* **i takon vetëm Allahut, i Tij është pushteti i qiejve dhe i tokës, e më vonë vetëm te Ai ktheheni".**

**45. Kur përmendet vetëm Allahu, zemrat e atyre që nuk besojnë botën tjetër, neveriten, e kur përmenden, përveç Atij, të tjerë, ata gëzohen.**

**46. Thuaj: "O Allah, Krijues i qiejve e i tokës, Njohës i të fshehtës edhe i të dukshmës, Ti je që gjykon mes robërve Tu për atë që ata kundërshtoheshin".**

**47. E sikur të ishte e atyre që nuk besuan, e tërë ajo çka ka në tokë e edhe njëherë aq, do ta jepnin kompensim për t'i shpëtuar dënimit të tmerrshëm në ditën e kijametit. E prej Allahut do t'u prezentohet** *(lloji i dënimit)* **çka as nuk kanë mund të mendojnë.**

---

Për çdo nevojë të njerëzve, Kur'ani solli shembuj ashtu që njerëzit ta gjejnë rrugën e drejtë, e megjithatë, disa njerëz nuk duan ta rehatojnë veten e të jenë sherbëtorë të një Zoti, e jo shërbëtorë të shumë zotave të trilluar. Shembulli i robit të një zotëriu që ka mëshirë e karakter të mirë, dhe i robit të disa zotërinjve të këqij, të cilët duke e sunduar secili sipas qejfit të vet, e vëjnë në një gjendje të mjeruar.

Idhujtarët e pritnin vdekjen e Pejgamberit, e nuk mendonin se edhe ata do të vdesin dhe në ditën e kijametit do të dalin para Zotit dhe secili do ta kërkojë të drejtën e vet, duke e paditur njëri-tjetrin si armiq. Atë ditë gjykon Zoti me drejtësinë e Vet të përsosur. Pejgamberi ka thënë: "Merrni hallallin (pajtohuni) njëri-tjetrit para asaj dite e nëse dikujt i ke bërë padrejtë, ai t'i merr thevabet, e nëse nuk ke thevabe, do t'ia marrësh mëkatet e tij që i ke bërë zullum, atë ditë nuk ka pajtim me mall..."



48. Dhe do t'u dalin në shesh të këqiat që i kanë punuar dhe i përfshin ata ajo me të cilën talleshin.

49. Kur e godit njeriun ndonjë e keqe, ai na lutet Neve, e kur nga ana jonë ia shndërrojmë atë në ndonjë të mirë, ai thotë: "Kjo më është dhënë në bazë të dijes sime!" Jo, por ajo është një sprovë, por shumica e tyre nuk e dinë.

50. Ashtu patën thënë edhe ata që ishin para tyre, por atyre nuk u bëri dobi ajo çka kishin fituar.

51. Ata i goditën të këqiat që i kishin punuar. Edhe prej këtyre, ata që bënë zullum, do t'i godasin të këqiat e veprave të tyre dhe nuk mund t'i shpëtojnë asaj *(goditjeje)*.

52. A nuk e dinë ata, se Allahu i jep furnizim të plotë atij që do, e edhe i jep pak atij që do. Edhe në këto ekzistojnë fakte për një popull që beson.

53. Thuaj: "O robërit e Mi, të cilët e keni ngarkuar me shumë gabime veten tuaj, mos e humbni shpresën ndaj mëshirës së Allahut, pse vërtet, Allahu i falë të gjitha mëkatet, Ai është që shumë falë dhe është mëshirues!"

54. Dhe, kthehuni te Zoti juaj dhe përulnju Atij para se t'u vijë dënimi, se pastaj nuk do të ketë kush t'ju ndihmojë.

55. Dhe përmbanju asaj më të mirës që u është shpallur nga Zoti juaj, para se t'ju vijë dënimi befas e ju të mos dini.

56. Dhe të mos thotë ndokush: "O i mjeri unë që kam lënë mangu respektimin ndaj Allahut dhe që kam qenë prej atyre që talleshin!"



**57. Ose të mos thotë: "Ah, sikur të më kishte udhëzuar Allahu *(në rrugë të drejtë)* e të kisha qenë prej atyre që janë të ruajtur!"**

**58. Apo, kur ta shohë dënimin të thotë: "Sikur të isha kthyer edhe njëherë e të isha bërë prej atyre bamirësve!"**

**59. Jo, ty të patën ardhur argumentet e Mia, e ti i përgënjeshtrove ato, u bëre kryeneç dhe ishe prej atyre që nuk besuan.**

**60. E ata që bënë gënjeshtër ndaj Allahut, do t'i shohësh në ditën e kijametit, fytyrat e tyre të nxira. A nuk është në xhehenem vendi i arrogantëve?**

**61. Ndërsa Allahu do t'i shpëtojë me atë suksesin e tyre ata, që kishin qenë të ruajtur. Ata nuk do t'i kapë e keqja e as nuk do të jenë të shqetësuar.**

**62. Allahu është krijues i çdo sendi dhe Ai është mbikëqyrës ndaj çdo gjëje.**

**63. Vetëm te Ai janë çelësat e qiejve e të tokës, ndërsa ata që nuk i besuan argumentet e Allahut, të tillët janë ata të dështuarit.**

**64. Thuaj: "O ju injorantë, a mos më thirrni të adhuroj tjetër, në vend të Allahut?"**

**65. Pasha Allahun, ty të është shpallur, e edhe atyre para teje: "Nëse i bën shok *(Allahut)*, veprat tua janë të asgjësuara dhe ti do të jesh prej të humburve.**

**66. Prandaj, vetëm Allahun adhuroje dhe bëhu mirënjohës!"**

**67. Ata nuk e çmuan Allahun me atë madhështinë që i takon, ndërsa, në ditën e kijametit e tërë toka është në grushtin e Tij, e qiejt të mbështjellë në të djathtën *(forcën)* e Tij. Ai është i pastër nga të metat dhe Ai është i lartë nga çka ata i shoqërojnë!**



**68. Dhe i fryhet Surit dhe bie i vdekur çka ka në qiej dhe çka ka në tokë, përveç atyre që do Allahu *(të mos vdesin)*, pastaj i fryhet atij herën tjetër, kur qe, të gjithë ata të ngritur e presin *(urdhërin e Zotit)*.**

**69. Toka është ndriçuar me dritën e Zotit të vet, libri *(shënimet mbi veprat)* është vënë pranë dhe sillen pejgamberët e dëshmitarët, e kryhet mes tyre gjykimi me drejtësi, e atyre nuk u bëhët padrejtë.**

**70. Dhe, secili njeri shpërblehet për atë që ka vepruar, e Ai më së miri e di se ç'punuan.**

**71. E ata që nuk besuan sillen në grupe te xhehenemi, e kur arrijnë te ai, dyert e tij hapen e roja e tij u thotë atyre: "A nuk u patën ardhur juve të dërguar nga mesi juaj t'ju lexojnë shpalljet e Zotit tuaj, t'ju tërheqin vërejtjen për ballafaqimin tuaj në këtë ditë?" Po, *(na kanë ardhur...)* ata thonë, por fjala *(vendimi)* e dënimit domosdo është bërë realitet kundër jobesimtarëve!**

**72. U thuhet: "Hyni nëpër dyer të xhehenemit, aty do të jeni përgjithmonë, sa vend i keq është për kryeneçtë!"**

**73. E ata që ishin të devotshëm ndaj Zotit të tyre, sillen në grupe te xhenneti, e kur arrijnë aty, dyert e tij i gjejnë të hapura dhe roja e tij u thotë atyre: "Selam alejkum" - qofshi të shpëtuar, ishit të pastër, andaj hyni në të, aty jeni përgjithmonë.**

**74. E ata *(të xhennetit)* thanë: "Falënderuar qoftë Allahu, i cili premtimin e Vet e bëri realitet ndaj nesh dhe na e la në disponim tokën e xhennetit që të vendosemi aty ku të duam! Sa shpërblim i mirë është i atyre që vepruan drejtë".**

# SURETU GAFIR
## KAPTINA 40

*E zbritur në Meke, pas sures Ez Zumer, ajete: 85*

*Si pjesë e Kur'anit të shpallur në Meke, edhe kjo sure parashtron çështje të besimit, çështjen e të drejtës dhe të kotës.*

*Fillon me përshkrimin e cilësive të larta të Zotit, me argumentet e Tij të mëdha, e pastaj u kthehet kundërshtimeve që i bënë jobesimtarët ndaj fakteve të Allahut, edhe pse ato fakte ishin të qarta për mendjen e shëndoshë, e pastaj u bën një vështrim edhe ndëshkimeve, të cilat i përjetuan ata kundërshtarë.*

*Në mesin e asaj atmosfere të tmerrshme, të cilën do ta përjetojnë kundërshtarët, paraqitet një skenë rreth* ***Hameletul Arshit*** *- engjëjve kujdestarë ndaj Arshit të Zotit, rreth adhurimit që ia bëjnë dhe i luten Zotit.*

*Përshkruhen edhe disa momente të ditës së kijametit, të gjendjes së njerëzve në ato çaste, në të cilat nga frika e tmerri u vjen shpirti në fyt, dhe nën ato rrethana, secili njeri do të gjejë shpërblimin me çka ka punuar, mirë ose keq.*

*I bëhët një vështrim edhe dallimit mes besimit e arrogancës, dallim i cili fitohet përmes rrëfimit të thirrjes së Musait që i bëri faraonit mizor dhe në këtë rrëfim hasim në një kaptinë të re e cila nuk është përmendur në rrëfimet e tjera të Musait, kaptina rreth besimtarit nga familja e faraonit, i cili besimin e mbante fshehtë, por me butësi e maturi ngriti zërin për të drejtën, e kundër të shtrembërës.*

*Quhet:* ***"Suretu Gafir"*** *- kaptina e mëkatfalësit, ngase në fillim të sures Zoti e përmend këtë atribut të vetin të bukur, madje këtë e përmend edhe ai njeri besimtar, kur thotë: Po u thërras te besimi në Zotin fuqiplotë e që shumë falë mëkatet.*

*Quhet edhe* ***Suretu mumin*** *- pse përmendet tregimi për atë njeriun besimtar.*



75. E do t'i shohësh engjëjt të rreshtuar përreth Arshit, e madhërojnë me falënderim Zotin e vet. E në mes tyre *(njerëzve)* kryhet gjykimi me drejtësi dhe thuhet: *(prej të gjithëve)* Falënderuar qoftë vetëm Allahu, Zoti i botëve!"*

## SURETU GAFIR

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Há, Mimë.**

**2. *(Kjo)* Shpallja e librit është prej Allahut, fuqiplotit, gjithëdijshmit.**

**3. I cili fal mëkatin dhe pranon pendimin, dhe që është ndëshkues i ashpër, por edhe bamirës. Nuk ka zot tjetër përveç Atij. Te Ai është e ardhmja e çdokujt.**

**4. Rreth argumenteve të Allahut nuk kundërshton kush, pos atyre që nuk besuan; pra, ty të mos mashtrojë lëvizja e tyre nëpër qytete.**

**5. Populli i Nuhut dhe grupacione pas tyre patën përgënjeshtruar përpara këtyre *(idhujtarëve)*, dhe secili popull *(që përgënjeshtroi)*, u përpoq ta asgjësojë të dërguarin e vet dhe e luftoi me çështje të kota, ashtu që me ato deshi ta likuidojë të vërtetën, e Unë i ndëshkova ata, e çfarë ishte ndëshkimi Im ndaj tyre?**

**6. Po ashtu, ka marrë fund vendimi i Zotit tënd *(për dënim)* kundër atyre që nuk besuan, se ata janë banues të zjarrit.**

**7. Ndërsa ata *(engjëjt)* që e bartin Arshin edhe ata që janë përreth tij, lartësojnë me falënderim Zotin e tyre, i besojnë Atij dhe i luten Atij t'i falë ata që besuan *(duke thënë)*: "Zoti ynë, Ti me mëshirën dhe me diturinë Tënde ke përfshirë çdo send, andaj falu atyre që u penduan dhe ndoqën rrugën tënde, e edhe ruaj ata nga dënimi i xhehenemit!**

* Allahu i merr shpirtrat, i merr nëpërmjet engjëllit dhe nëpërmjet engjëjve të caktuar për këtë detyrë, por vetëm me urdhërin e Tij. Pjesa lëndore e njeriut, të cilës i është bashkuar edhe shpirti quhet: "**nefsun**", e kur thuhet Zoti e mer nefsin kur atij i vjen vdekja, është për qëllim, ndërprerja e bashkëpunimit të pjesës lëndore me atë shpirtërore dhe me atë rast pjesa lëndore është e vdekur, e shpirti nuk vdes. Edhe ai që është në gjumë i përngjan te vdekurit, ngase shqisat e trupit nuk funksionojnë.

Çdo gjë është në kompetencën e Zotit dhe shefat nuk mund të bëjë askush pa lejen e Tij; e, megjithatë, idhujtarët nuk donin të pranojnë se është vetëm një Zot, Allahu, por do ta kuptojnë gabimin dhe do ta jepnin krejt botën sikur të ishte e tyre, e ta shpëtojnë veten prej atij gabimi kur u del e vërteta në shesh.

Shumë njerëz nuk janë mirënjohës ndaj të mirave të Zotit, e shpeshherë e harrojnë Zotin dhe krenohen me aftësinë e vet, e nuk e dinë se begatitë janë në duar të Tij.

Ajeti 53 në këtë sure, ndoshta është ajeti më shpresëdhënës në tërë Kur'anin, pse të gjithë njerëzit i thërret me emër përkëdhelës, duke u thënë: O robërit e Mi, e me këtë u hapën dyert që të pendohen dhe t'i kthehen besimit të drejtë, veprave të mira, të largohen prej besimit të kotë e punëve të këqia, të ndjekin mësimet e Kur'anit e të fitojnë mëshirën e Allahut. Pra, dera e pendimit nuk është e mbyllur.

E nëse edhe pas kësaj kumtese kaq të mëshirshme nga ana e të madhit Zot, nuk marrin rrugën e drejtë, le ta dinë se do të pendohen pse nuk qenë respektues të urdhërave të Zotit, do ta mjerojnë veten, do të kërkojnë të kthehen edhe njëherë në dynja e të besojnë dhe të bëjnë vepra të mira, por pas kohe dhe pa dobi.

A është mençuri të adhurohet ose të besohet diçka tjetër, pos Allahut që tërë tokën e ka në dorën e vet, tërë qiejt i ka në dorën e vet, pse Ai e urdhëron Israfilin t'i fryej Surit dhe çdo gjallesë bie e vdekur në vend, e kur e urdhëron t'i fryjë herën e dytë, të gjithë ringjallen, ngriten në këmbë dhe presin çka po urdhëron Zoti. Ajo tokë pas ringjalljes do të jetë e ndriçuar me drejtësinë e Zotit, aty sillen të gjithë pejgamberët dhe engjëjt që kanë shënuar veprat e njerëzve për t'i dëshmuar ato dhe çdokujt i jepet sipas veprave të bëra në dynja.

**8. Zoti ynë, shtini në xhennete të Adnit, të cilat ua ke premtuar, ata edhe kush ishte i mirë, prej etërve të tyre, grave të tyre dhe pasardhësve të tyre. Vërtet, Ti je ngadhënjyesi, i urti!**

**9. Dhe i mbron ata prej të këqiave, pse atë që Ti e mbron atë ditë prej të këqiave, Ti e ke mëshiruar atë, e ai është ai shpëtimi i madh".**

**10. S'ka dyshim se ata që nuk besuan do të thirren** ***(do t'u thuhet)*****: "Hidhërimi i Allahut pse u ftuat të besoni e ju nuk besuat** ***(në dynja)*****, është më i madh se urrejtja juaj ndaj vetes".**

**11. Ata** ***(jobesimtarët)*** **thonë: "Zoti, ynë, na bëre të vdesim dy herë dhe na ngjalle dy herë, e ne pranuam për mëkatet tona, pra a ka ndonjë rrugëdalje?"**

**12. Ky** ***(dënim)*** **është, pse kur bëhej thirrja për të besuar Allahun Një, ju e mohuat, e nëse i përshkruhej shok Atij, u besuat, pra i tërë sundimi është në duart e Allahut, të lartit, të madhëruarit.***

**13. Ai** ***(Allahu)*** **është që po ua dëfton juve argumentet e veta, që ju sjell furnizim prej qiellit** ***(shiun)*****, por përveç atyre që janë të kthyer te Zoti, të tjerët nuk marrin mësim.**

**14. Pra, adhuronie Allahun me një adhurim të sinqertë ndaj Tij, edhe pse jobesimtarët e urrejnë atë** ***(adhurimin)*****.**

**15. Ai** ***(Allahu)*** **është i pozitës më të lartë, i zoti i Arshit; Ai me urdhërin e vet ia sjell shpirtin** ***(shpalljen)*** **atij që do nga robërit e vet, për t'ua tërhequr vërejtjen ndaj ditës së takimit** ***(të kijametit)*****.**



**16. Ditës kur ata do të dalin** ***(prej varrezave)*** **në shesh, e Allahut nuk mund t'i fshihet asnjë gjë e tyre. I kujt është pushteti sot?** ***(bëhet pyetja)*****. I Allahut, i Atij që është një, i fuqiplotit** ***(është përgjigjja)*****!**

Atyre që nuk besuan u grahin për në xhehenem, dhe kur afrohen aty, **zebanijet** - roja e xhehenemit, ua përkujtojnë edhe njëherë gabimin, ashtu që ta kuptojnë se me fajin e vet po futen në zjarr.

Ndërsa ata që besuan dhe bënë vepra të mira, përcillen në grupe deri te xhenneti, por kur afrohen, shohin dyert e tij të hapura e **hazenetul xhenneti** - roja e xhennetit, u shpreh mirëseardhje, lumturi e shpëtim. Xhennetlinjtë i shprehin falënderim Zotit për atë shpërblim aq të madh.

Ajo ditë është ditë e madhe, ngase çdokush do të shpërblehet sipas besimit dhe veprimit. Gjykatës është Zoti, që nuk i bën padrejtë askujt, por vetëm mëshiron. Atë ditë engjëjt më të lartë janë të rreshtuar rreth e rreth Arshit, me vëmendje përcjellin gjykimin, e madhërojnë dhe e falënderojnë Fuqiplotin dhe kur merr fund gjykimi, njerëzit e edhe engjëjt i shprehin edhe njëherë Zotit të madhëruar falënderim!

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures "Ez Zumeru". Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*

* Kur'ani është shpallje e Zotit fuqiplotë e të gjithdijshëm. Zoti është që shlyen mëkatet, që pranon pendimet, që dhuron të mira pa masë. Është edhe ndëshkues i rreptë kundër kokëfortëve, por si po shihet, është më shumë mëshirues se sa ndëshkues.

Njeriu nuk duhet mashtruar me ato kënaqësi që i përjetojnë jobesimtarët në këtë jetë, ato janë pak dhe të përkohshme. Edhe popujt e hershëm si ai i Nuhut e të tjerë, nuk i besuan pejgamberët, u përpoqën t'i mposhtin, ta asgjësojnë të vërtetën, po i gjeti më e keqja, e ashtu do t'i gjejë edhe mekasit.

Melaiket më të larta e besojnë, e madhërojnë Allahun, e disa njerëz e mbajnë veten lart, andaj do të jenë në zjarr.

Melaiket e lusin për besimtarët që t'u falë gabimet dhe t'i shpërblejë me xhennet, por e lusin



17. Sot shpërblehet secili njeri me atë që ka vepruar. Sot nuk ka padrejtësi, Allahu llogarit shpejt.

18. Ti tërhiqu atyre vërejtjen për ditën e kijametit, kur zemrat, të mllefosura arrijnë në fyt. Për zullumqarët nuk ka as mik e as ndërmjetësues që i shkon fjala.

19. Ai di për shikimin me cep të syve, e edhe për atë që e fshehin në zemra.

20. Allahu gjykon me drejtësi, ndërsa ata që adhuronin tjetër pos Atij, ata nuk kanë në dorë të gjykojnë asgjë. Allahu është Ai që dëgjon dhe sheh.

21. A nuk udhëtuan ata nëpër tokë e të shohin se si ishte përfundimi i atyre që patën qenë para tyre? Ata ishin edhe më të fuqishëm se këta e edhe lanë më shumë gjurmë në tokë, po Allahu i dënoi për shkak të mëkateve të tyre dhe nuk patën ndonjë që t'i mbrojë prej dënimit të Allahut.

22. E ai *(dënim ishte)* për arsye se ata i mohuan argumentet e qarta, të cilat ua sillnin të dërguarit e tyre, andaj Allahu i shkatërroi. Ai vërtet është i fuqishëm, ndëshkues i ashpër.*

23. Ne e kemi pas dërguar Musain me argumente e fakte të qarta,

24. te Faraoni dhe te Hamani e Karuni, e ata i thanë: "Magjistar e gënjeshtar!"

25. Kur ua solli ai të vërtetën nga ana Jonë, ata thanë: "Mbytni djemtë e atyre që i besuan atij, e lini të jetojnë gratë e tyre, por dredhitë e tyre nuk qenë tjetër pos dështim".

---

edhe për familjet e tyre, ashtu që të jenë edhe më të kënaqur kur t'i kenë pranë vetes.

Melaiket janë kujdestarë të Arshit dhe të çdo gjëje, ata rregullojnë të gjitha çështjet në ekzistencë sipas urdhërit të Zotit.

Idhujtarët nuk deshën ta besojnë Zotin një, sa ishin në këtë jetë, andaj kundër vetes tërhoqën urrejtjen e Zotit, e kot është mjerimi kur ta shohin dënimin.

Dy vdekje janë: të vdekur para se të lindën dhe kur merr fund jeta në këtë botë. Dy ngjallje janë: kur njeriu lindet dhe kur ringjallet pas kësaj jete.

Idhujtarët është dashur ta dinë sa ishin në dynja, se vetëm Zoti është Ai që komandon me çdo gjë, e jo idhujt, pendimi i tyre në botën tjetër është i kotë.

* Allahu, nga mëshira e vet, u ka mundësuar njerëzve t'i shohin dhe t'i zbulojnë faktet, të cilat argumentojnë për fuqinë e Tij të pakufishme, por çdo sy dhe çdo mendje nuk është në gjendje t'i shohë e as t'i kuptojë ato, andaj besimtarët, të cilët ia njohin cilësitë e Zotit, le ta adhurojnë Atë sinqerisht edhe pse të tjerëve u vjen keq për atë adhurim.

Zoti, që është sunduesi më i lartë, i zoti i Arshit, ia jep shpalljen atij që do, e urdhëron që t'u tërheqë vërejtjen për ditën e kijametit, për ditën që i tërë sundimi është në duart e Tij, e mëkatarëve do t'u vijë shpirti në fyt nga frika e dëshprimi, pse Zotit nuk mund t'i fshihet asgjë dhe para drejtësisë së Tij çdokush do të jetë i gjunjëzuar.

Arshi i Zotit përmendet në shumë vende në Kur'an, ai ësht fron i Zotit, por si dhe çfarë është ai, ne nuk jemi në gjendje ta përshkruajmë, nuk jemi në gjendje t'i përshkruajmë fronet e sunduesve të botës, e po jemi për atë të Zotit?! E, besojmë ashtu si thuhet në Kur'an, ngase mendja e njeriut nuk është në gjendje të depërtojë deri në një aso fshehtësie, andaj, çdo shpjegim rreth Arshit të Zotit, i cili nuk është i mbështetur në ndonjë thënie të Pejgamberit, është vetëm hamendje.


الجزء الرابع والعشرون — سورة غافر

وَقَالَ فِرْعَوْنُ ذَرُونِىٓ أَقْتُلْ مُوسَىٰ وَلْيَدْعُ رَبَّهُۥٓ ۖ إِنِّىٓ أَخَافُ
أَن يُبَدِّلَ دِينَكُمْ أَوْ أَن يُظْهِرَ فِى ٱلْأَرْضِ ٱلْفَسَادَ ٢٦
وَقَالَ مُوسَىٰٓ إِنِّى عُذْتُ بِرَبِّى وَرَبِّكُم مِّن كُلِّ مُتَكَبِّرٍ
لَّا يُؤْمِنُ بِيَوْمِ ٱلْحِسَابِ ٢٧ وَقَالَ رَجُلٌ مُّؤْمِنٌ مِّنْ ءَالِ
فِرْعَوْنَ يَكْتُمُ إِيمَٰنَهُۥٓ أَتَقْتُلُونَ رَجُلًا أَن يَقُولَ رَبِّىَ
ٱللَّهُ وَقَدْ جَآءَكُم بِٱلْبَيِّنَٰتِ مِن رَّبِّكُمْ ۖ وَإِن يَكُ كَٰذِبًا
فَعَلَيْهِ كَذِبُهُۥ ۖ وَإِن يَكُ صَادِقًا يُصِبْكُم بَعْضُ ٱلَّذِى
يَعِدُكُمْ ۖ إِنَّ ٱللَّهَ لَا يَهْدِى مَنْ هُوَ مُسْرِفٌ كَذَّابٌ ٢٨ يَٰقَوْمِ
لَكُمُ ٱلْمُلْكُ ٱلْيَوْمَ ظَٰهِرِينَ فِى ٱلْأَرْضِ فَمَن يَنصُرُنَا مِنۢ
بَأْسِ ٱللَّهِ إِن جَآءَنَا ۚ قَالَ فِرْعَوْنُ مَآ أُرِيكُمْ إِلَّا مَآ أَرَىٰ وَمَآ
أَهْدِيكُمْ إِلَّا سَبِيلَ ٱلرَّشَادِ ٢٩ وَقَالَ ٱلَّذِىٓ ءَامَنَ يَٰقَوْمِ إِنِّىٓ
أَخَافُ عَلَيْكُم مِّثْلَ يَوْمِ ٱلْأَحْزَابِ ٣٠ مِثْلَ دَأْبِ قَوْمِ نُوحٍ
وَعَادٍ وَثَمُودَ وَٱلَّذِينَ مِنۢ بَعْدِهِمْ ۚ وَمَا ٱللَّهُ يُرِيدُ ظُلْمًا لِّلْعِبَادِ ٣١
وَيَٰقَوْمِ إِنِّىٓ أَخَافُ عَلَيْكُمْ يَوْمَ ٱلتَّنَادِ ٣٢ يَوْمَ تُوَلُّونَ مُدْبِرِينَ
مَا لَكُم مِّنَ ٱللَّهِ مِنْ عَاصِمٍ ۗ وَمَن يُضْلِلِ ٱللَّهُ فَمَا لَهُۥ مِنْ هَادٍ ٣٣

٤٧٠

**26. Faraoni tha: "Më lini mua ta mbys Musain, e ai le ta thërrasë Zotin e vet, pse unë kam frikë se po ua ndryshon fenë tuaj, ose po nxit trazira në vend!"**

**27. Musai tha: "Unë iu kam mbështetur Zotit tim dhe Zotit tuaj që të më mbrojë prej çdo kryeneçi, që nuk i beson ditës së përgjegjësisë!"**

**28. Një njeri besimtar nga familja e faraonit që e fshehte besimin e vet, tha: "A doni ta mbytni një njeri vetëm pse thotë Zoti im është Allahu, derisa prej Zotit tuaj u ka sjellë argumente? Nëse ai është rrenës, për vete e ka rrenën, e nëse është i drejtë, juve do t'ju godit diçka nga ajo që ai ju premton. S'ka dyshim se Allahu nuk udhëzon në rrugë të drejtë atë që tejkalon dhe është rrenës.**

**29. O populli im, sot pushteti është juaji në vend, po kush do të na mbrojë prej dënimit të Allahut nëse ai na përfshin?" Faraoni tha: "Unë nuk kam mendim tjetër t'ju japë pos atij që ju thashë dhe nuk jam duke ju udhëzuar tjetër pos në rrugën e drejtë!"**

**30. Ndërkaq, ai që kishte besuar tha: "O populli im, unë kam frikë për ju se po u gjen si i gjeti popujt e mëparshëm** *(grupet e mëparshme)***!"**

**31. Si rasti i popullit të Nuhut, të Adit, të Themudit dhe të atyre që ishin pas. Allahu nuk bën padrejtë ndaj robërve.**

**32. O populli im, unë kam frikë për ju ditën e britmës** *(të mjerimit)***,**

**33. Ditën, kur nga frika ktheheni të ikni, e nuk ka kush që ta prapësojë prej jush dënimin e Allahut. Atë që Allahu e lë të humbur, për të nuk ka ndonjë që e drejton.***

*Në këtë tregim rreth Musait dhe faraonit, pos që përshkruhet përfundimi me shkatërrim i horrave, përshkruhet edhe heroizmi i një besimtari kundër mizorëve.

Në të vërtetë, faraoni pasi një herë e pat ndërprerë mbytjen e meshkujve të beni israilëve, e filloi sërish atëherë kur nuk pati mundësi t'u kundërvihet mrekullive të Musait. Faraoni e dinte se Musai ishte pejgamber dhe se faktet që i sillte ai nuk ishin magji, por realitet, mirëpo i frikësohej pozitës së vet, andaj shprehte dëshirën kinse ai vetë do ta mbyste Musain sikur ta lejonte populli i vet, megjithse e dinte se nuk mund ta mbyste, por vetëm e pezmatonte popullin kundër Musait.

Për atë njeriun besimtar, mendohet se ishte bir i xhaxhait të faraonit, i cili kishte besuar, por besimin e mbante fshehtë, e kur dëgjoi se po përgatiten ta mbysin Musain, i këshilloi dhe ua tërhoqi vërejtjen, por duke mos dhënë shenjë se është besimtar i drejtë. Nuk dha shenjë se e njihte Musain, por tha: "Pse e mbytni një njeri, mandej kur ua tërhoqi vërejtjen, ju tha se po na gjen ndonjë e keqe, sikur edhe ai ishte me ta, megjithse ua numroi të gjitha të këqijat që mund t'i godasin, e u përkujtoi edhe ditën e kijametit dhe dënimin e zjarrit.



**34. Edhe Jusufi, qysh herët ju pat ardhur me argumente të qarta e ju gjithnjë ishit në dyshim ndaj asaj që ju pat sjellë, derisa edhe kur vdiq ai, ju patët thënë: "Allahu nuk do të dërgojë pas tij pejgamber!" Ashtu Allahu e bën të humbur atë që është i shfrenuar, i dyshimtë.**

**35. Ata që duke mos pasur kurrfarë fakti pranë vetes, polemizojnë rreth argumenteve të Allahut. Kjo *(polemikë)* shton urrejtje të madhe te Allahu dhe te ata që kanë besuar. Po kështu Allahu vulos çdo zemër të arrogantit, të zullumqarit.**

**36. E faraoni tha: "O Haman, ndërtoma një pyrg, e ndoshta do t'i gjëjë rrugët.**

**37. Rrugët e qiejve, e ta shoh Zotin e Musait, pse unë mendoj se ai është rrenës". Dhe ashtu, faraonit iu dukë e mirë vepra e tij e keqe dhe u shmang prej rrugës së drejtë, kështu që parashikimet e faraonit ishin të asgjësuara.**

**38. Ai që kishte besuar tha: "O populli im, ejani pas meje, e unë t'ju udhëzoj në rrugën e drejtë!**

**39. O populli im, kjo jetë e kësaj bote nuk është tjetër vetëm se një përjetim i përkohshëm, ndërsa bota tjetër është ajo e përhershmja.**

**40. Kush bën ndonjë vepër të keqe, ndëshkohet vetëm për aq sa është ajo, e kush bën ndonjë vepër të mirë, qoftë mashkull a femër, por duke qenë besimtar, të tillët hyjnë në xhennet dhe aty shpërblehen pa masë.**



**41. Dhe, o populli im, ç'është që unë ju thërras në shpëtim, e ju më thirrni për në zjarm?**

**42. Më thirrni ta mohoj Allahun dhe ta adhuroj atë që nuk di asgjë për të, ndërsa unë ju thërras për te i gjithfuqishmi, mëkatfalësi!**

**43. Është e vërtetë se atij tek i cili më thirrni ju mua, nuk i takon adhurimi as në dynja as në botën tjetër dhe se e ardhmja jonë është te Allahu, e s'ka dyshim se të larguarit prej rrugës së drejtë, ata janë banues të zjarrit.**

**44. Juve do t'ju bjerë ndërmend çka po u them, e çështjen time ia besoj Allahut; vërtet, Allahu mbikëqyr robërit!"**

**45. Dhe Allahu e shpëtoi atë *(besimtarin)* prej të këqijave që i kurdisën, ndërsa ithtarët e faraonit i përfshiu dënimi më i keq.**

**46. Ata i nënshtrohen zjarrit mëngjes e mbrëmje, e ditën e kijametit *(u thuhet engjëjve)*: "Ithtarët e faraonit futni në dënim më të rëndë!"***

**47. Dhe *(përkujto)* kur duke qenë në zjarr, ata grinden në mes vete, e të dobëtit u thonë atyre të mëdhenjve: "Ne kemi qenë ithtarë tuaj *(në dynja)*, a mund të na largoni ndonjë pjesë të dënimit me zjarr?"**

**48. Ata që kishin qenë pari thonë: "Ne të gjithë jemi në të!" Allahu ka vendosur në mënyrë të prerë mes njerëzve".**

**49. Dhe ata, që janë në zjarr, rojës së xhehenemit i thonë: "Lutnie Zotin tuaj të na e lehtësojë dënimin, bile një ditë!"**

---

* Populli kibt nuk u kishte besuar as pejgamberëve të mëparshëm, ata ishin të mashtruar gjithnjë prej sunduesve, faraonëve të tyre, e nuk besonin në pejgamber. Mirëpo, fjalët e atij besimtari kishin lënë përshtypje në masë, andaj faraoni urdhëroi t'i ndërtohet një ndërtesë e lartë, kinse do të arrijë në rrugët e qiejve e ta shohë se a ka zot tjetër pos atij dhe ashtu ta hutojë popullin. Besimtari i vazhdoi këshillat për t'i bindur se janë në rrugë të gabuar dhe se do t'i gjejë më e zeza, nëse nuk ndjekin rrugën e besimit, e më në fund, pas të gjitha këshillave, iu mbështet Allahut që ta ndihmojë dhe Ai e shpëtoi, e faraonin dhe ithtarët e tij i përfshiu dënimi më i rëndë.

Sipas ajetit 46 në të cilin përmendet se zjarri do t'i djegë në mëngjes e mbrëmje, kuptohet se fjala është për dënimin në varreza, pse në botën pas kësaj, nuk ka mëngjes a mbrëmje dhe pse në vazhdim të ajetit thuhet se në ditën e kijametit, në botën tjetër, urdhërohen engjëjt që faraonin dhe ithtarët e tij t'i fusin në një dënim edhe më të rëndë, e nga kjo kuptohet se ata ishin në një dënim, atëherë futen në një tjetër edhe më të rëndë. Pra ishin në varreza të ndëshkuar, e me këtë vërtetohet se jeta në varreza ka shpërblim ose ndëshkim.



50. Ata u thonë: "A nuk u patën arritur juve të dërguarit tuaj me argumente të qarta?" Ata përgjigjen: "Po *(na kanë ardhur)*!" E pra, *(u thotë roja)* lutnu ju vetë, po lutja e jobesimtarëve është asgjë!"

51. Ne patjetër do të ndihmojmë të dërguarit tanë në jetën e kësaj bote, edhe ata që besuan, e edhe në ditën e prezentimit të dëshmive.

52. Në ditën kur zullumqarëve nuk u bën dobi arsyetimi i tyre, ata janë të mallkuar dhe ata e kanë vendin më të keq.

53. Për Zotin, Ne Musait i dhamë udhëzimin, e beni israilëve u lamë në trashëgim librin.

54. Ua lamë *(librin)* udhërëfyes e përkujtues për të zotët e mendjes.

55. Ti bën durim, se premtimi i Allahut është i vërtetë, kërko falje për mëkatin tënd, lartëso me falënderim Zotin tënd mbrëmje e mëngjes.

56. Ata që kundërshtojnë shpalljen e Allahut pa pasur argument, nuk kanë tjetër në zemrat e tyre vetëm se një mendjemadhësi, me të cilën nuk do t'ia arrijnë qëllimit, e ti kërko mbrojtje te Allahu, se Ai të gjitha i dëgjon dhe i sheh.

57. S'ka dyshim se krijimi i qiejve dhe i tokës është më i madh se krijimi i njerëzve, por shumica e njerëzve nuk e dinë.

58. Nuk është i barabartë i verbëri dhe ai që sheh, e as ata që besuan dhe bënë vepra të mira, nuk janë të barabartë me të këqijtë, por pak jeni duke marrë mësim.



**59. Kijameti gjithsesi do të vijë, aty nuk ka dyshim, por shumica e njerëzve nuk besojnë.**

**60. Zoti juaj ka thënë: "Më thirrni Mua, Unë ju përgjigjem, e ata që nga mendjemadhësia i shmangen adhurimit ndaj Meje, do të hyjnë të nënçmuar në xhehenem".**

**61. Allahu është Ai, që juve ua bëri natën të pushoni në të, e ditën të ndritshme. Allahu është dhurues ndaj njerëzve, por shumica e njerëzve nuk e falënderojnë.**

**62. Ky është Allahu, Zoti juaj, Krijues i çdo sendi, nuk ka zot pos Tij, e si prapësoheni?**

**63. Kështu prapësohen ata që argumentet e Allahut i mohojnë.**

**64. Allahu është Ai që ua bëri tokën vendbanim e qiellin kulm, dhe ju formësoi, e formën tuaj e bëri më të mirë dhe ju pajisi me të mira. Ky është Allahu, Zoti juaj, i lartë, pra është Allahu, Zot i botëve!**

**65. Ai është i përjetshmi, s'ka zot, vetëm Ai, pra adhuronie Atë me adhurim të sinqertë ndaj Tij, falënderim i qoftë vetëm Allahut, Zotit të gjithësisë.**

**66. Thuaj: "Unë jam ndaluar të adhuroj ata që ju i adhuroni pos Allahut, pasi mua më kanë ardhur argumente të qarta nga Zoti im, dhe jam urdhëruar t'i dorëzohem Zotit të çdo krijese".***

---

* Zoti i madhëruar nga mëshira e vet parashtron skenën e mëkatarëve, kur në xhehenem do të grinden mes vete, kur do të përpiqen t'i hudhin fajin njëri-tjetrit, kur u drejtohen engjëjve kujdestarë që ata ta lusin Zotin që t'ua lehtësojë sadopak vuajtjet, e më në fund shihet qartë se lutja e tradhtarit nuk merret parasysh. Këtë pasqyrë të së vërtetës së ardhshme, e paraqet përmes Kur'anit, ashtu që njerëzve t'u ndihmohet më herët që ta gjejnë rrugën e drejtë, nëse duan, pse në ditën e gjykimit nuk pranohen arsyetimet.

Ndihma e Zotit gjithnjë ka qenë dhe mbetet në anën e pejgamberëve dhe të besimtarëve, edhe në dynja e edhe në Ahiret, andaj besimtarët duhet te jenë të durueshëm, të kërkojnë faljen e mëkateve, ta madhërojnë Zotin vazhdimisht, e të mos u vënë veshin atyre që nga mendjemadhësia nuk duan ta pranojnë Kur'anin që u thotë se do të ringjallen e do të japin llogari për vepra. Ai Zot që pati fuqi të krijojë qiej e tokë, pa kurrfarë gjedhe dhe pa ndihmën e askujt, a nuk ka mundësi t'i ringjallë njerëzit?

Kush i lutet Zotit, Ai ia pranon lutjen, e kush e ndien veten të panevojë t'i lutet, ata do të hyjnë në xhehenem të zvogëluar *(si të ishin thnegla)*, e kjo si kundërmasë e mendjemadhësisë së tyre.

Edhe pse të gjitha të mirave që Zoti ua dhuroi njerëzve, disa sish nuk janë mirënjohës ndaj Tij, por janë të mashtruar, pse pos Allahut të përjetshëm, çdo send tjetër është i zhdukshëm, ndaj vetëm Atij duhet mbështetur, adhuruar e madhëruar, e jo sendeve të kota.



**67. Ai *(Allahu)* është që ju krijoi juve *(të parin tuaj)* prej dheu, pastaj prej një pike uji, pastaj prej gjakut të ngjizur, mandej ju bën të lindeni si foshnjë e më vonë të arrini pjekurinë, e pastaj të plakeni, e ka prej jush që vdes më herët, e që të gjithë të arrini afatin e caktuar dhe ashtu të kuptoni realitetin.**

**68. Ai është që jep jetë dhe sjell vdekje, e kur dëshiron një gjë, Ai vetëm i thotë: "Bëhu", e ajo menjëherë bëhet.**

**69. A nuk i sheh ata që kundërshtojnë argumentet e Allahut se si largohen nga e vërteta?**

**70. Ata janë që përgënjeshtruan librin *(Kur'anin)* dhe atë me çka Ne i dërguam të dërguarit tanë, e më vonë ata do të kuptojnë.**

**71. Atyre do t'u vihen prangat dhe zinxhirët në qafat e tyre e do të zhyten,**

**72. në ujin e valë dhe pastaj do të digjen në zjarr.**

**73. Mandej atyre u thuhet: "Ku janë ata që i adhuronit,**

**74. Pos Allahut?" Ata thonë: "Na kanë humbur sysh, por jo ne nuk kemi qenë që kemi adhuruar më parë ndonjë send!" Ja, kështu Allahu i humb jobesimtarët.**

**75. Këtë *(dënim)* e keni për shkak se gëzoheshi padrejtë në dynja *(duke bërë mëkate etj.)* dhe për shkak se krenoheshi *(me mendjemadhësi)*.**

**76. Hyni në dyert e xhehenemit *(nëpër shtatë dyer)*; aty do të jeni përgjithmonë. E, sa vend i shëmtuar është ai i kryeneçëve!**

**77. Ti pra, bëhu i durueshëm; premtimi i Allahut është i vërtetë. E Ne ose do të bëjmë të shohish diçka nga ajo që u premtojmë atyre, ose do ta marrim jetën *(pa parë asgjë)*, e ata vetëm te Ne do të kthehen.**



**78. Ne kemi dërguar pejgamberë para teje, për disa prej tyre të kemi njoftuar me rrëfimet e tyre, e për disa sish nuk të kemi njoftuar, e asnjë pejgamberi nuk i takoi të sjellë ndonjë argument, vetëm se me urdhërin e Allahut. E kur të vijë koha e caktuar nga Allahu, zbatohet gjykimi me drejtësi dhe aty atëherë dështojnë ata të kotit.**

**79. Allahu është Ai që për ju i krijoi kafshët që disave t'u hipni e prej disave të ushqeheni.**

**80. Ju prej tyre keni edhe dobi të tjera, dhe që përmes tyre t'i plotësoni nevojat tuaja, duke hipur në to dhe me anë të anijeve barteni** ***(udhëtoni).***

**81. Dhe Ai është që ju mundësoi t'i shihni argumentet e Tij; e cilin, pra prej argumenteve të Allahut e mohoni?**

**82. A nuk udhëtuan ata nëpër tokë e të shikojnë se si përfunduan ata që ishin më parë, të cilët ishin edhe më shumë prej tyre dhe më të fortë për nga forca e ndikimi në tokë, por ajo që fituan, nuk u ndihmoi asgjë.**

**83. Kur u erdhën atyre të dërguarit me argumente të qarta, ata iu gëzuan dijenisë së vet dhe atëherë i përfshiu ajo që e tallnin.**

**84. E kur e panë dënimin tonë, thanë: "Ne i kemi besuar vetëm Allahut dhe i kemi mohuar ata që ia shoqëronim".**

**85. Por besimi i tyre, kur e vërejtën dënimin tonë, nuk u bëri dobi. Ky është ligj i Allahut** ***(i kahershëm)*** **ndaj robërve të Tij dhe aty, në atë çast pësuan disfatë jobesimtarët.***

---

* Allahu, i cili e krijoi njeriun e parë prej dheut, e pasardhësit e tij prej një pikëze uji, e përshkruan jetën e njeriut në tri etapa: "në fëmijëri, në pjekuri, e cila arrin në vitet e katërdhjeta dhe në pleqëri në të cilën nis dobësimi fizik e dikur edhe ai mendor.

Atyre që nuk besuan argumentet e Allahut, refuzuan mësimet e pejgamberëve, u mbështetën në diçka tjetër e jo në Zotin, i gëzoheshin punës së keqe dhe mëkatit, do t'u vihen pranga në qafa e me zinxhir tërhiqen për në zjarr, edhe pse në atë moment do të mohojnë çdo adhurim tjetër pos Zotit.

Pejgamberit i thuhet se ndonjë nga dënimet e Zotit, të caktuara kundër armiqve, mund t'i shohësh, por edhe ndodh të mos i shohësh, por të gjithë ata do të paraqiten pranë Zotit dhe Ai do të ndërmarrë masa ndëshkuese, që i meritojnë.

Për disa pejgamberë Zoti i tregoi Muhammedit se si ishte gjendja e tyre, e për disa nuk i tregoi. Nga kjo kuptohet se përpos pejgamberëve të përmendur në Kur'an, pati edhe të tjerë, numrin e të cilëve e di vetëm Zoti, anipse në një hadith thuhet se ishin njëqind e njëzet e katër mijë. Kuptohet edhe ajo, se pejgamberët nuk kishin mundësi të shfaqin ndonjë mrekulli nga vetvetja, por vetëm më urdhërin dhe me lejen e Zotit.

Besimi në zorin, kur njeriu i humb të gjitha shpresat për jetë, nuk vlen.

***Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures Gafir. Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!***

# *SURETU FUSSILET*
## *KAPTINA 41*

*E zbritur në Meke, pas sures Gafir, ajete 54*

*Sipas Fahrur Raziut e tërë kjo sure, prej fillimit e deri në mbarim, është një periudhë, fjalitë e së cilës janë të lidhura njëra me tjetrën dhe kanë si tematikë Kur'anin e shpallur prej Zotit dhe kundërthëniet e idhujtarëve, të cilët thoshin se nuk po e kuptojnë edhe pse ishte në gjuhën e tyre arabe.*

*Meqë Kur'ani vërteton për Pejgamberin se është njeri, por i zgjedhur prej Zotit dhe i dërguar që të thërrasë në rrugën e drejtë të Allahut, i bën një vështrim injorancës së kundërshtarëve, të cilët nuk shikonin dhe nuk mendonin faktet ekzistuese, të cilat dokumentojnë për fuqinë dhe madhërinë e Zotit krijues, por mbeten në errësirat e mohimit.*

*Përshkruhen disfatat e kundërshtarëve të së vërtetës në këtë jetë dhe mjerimi që i pret në botën tjetër. Mandej, përshkruhet gjendja e besimtarëve të drejtë e bamirës si në momentin e vdekjes, në jetën e varrezave dhe në ditën e kijametit, kur do të gjejnë shpëtim të përjetshëm në xhennet.*

*Njerëzve, mendja e të cilëve nuk është në gjendje të pranojë gjithë atë që e thotë Kur'ani, por dëshirojnë të binden me fakte të logjikshme, Kur'ani u thotë: Do të ndihmoni njëri-tjetrin me prova të njëpasnjëshme në zhvillimin tuaj mendor dhe ashtu do të arrini të zbuloni disa sekrete të ligjeve që mbizotërojnë në gjithësi dhe të ligjeve që funksionojnë në vetë qenien tuaj derisa vetë ju, njerëzit do të dokumentoni se atë që e ka thënë Zoti në Kur'an është e vërtetë e saktë, andaj çdo thënie e Kur'anit duhet pranuar bindshëm derisa atë e ka thënë Zoti, edhe pse disa çështje ekzistuese mendja ende nuk ka arritur t'i kuptojë.*

*Quhet: "**Suretu Fussilet**" - kaptina e shkoqitjeve, sqarimeve, ngase Allahu sqaroi argumente për Njësinë e Vet, për fuqinë e Vet të pakufishme dhe solli argumente për Kur'anin se është shpallje e Zotit, e cila iu kumtua Pejgamberit të fundit, Muhammedit, birit të Abdullahut a.s.*

## SURETU FUSSILET

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Ha, Mimë.**

**2. Zbritje prej Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!**

**3. Libër që ajetet e tij janë të shkoqitura, duke qenë Kur'an arabisht për një popull që di ta kuptojë.**

**4. Është përgëzues dhe qortues, po shumica e tyre ia kthyen shpinën, andaj ata nuk e dëgjojnë.**

**5. Ata thanë: "Zemrat tona janë të mbyllura nga ajo që ti na thërret dhe në veshët tanë kemi shurdhim të rëndë, kështu që ndërmjet nesh edhe ndërmjet teje ekziston një perde, prandaj ti vepro sipas tëndës e ne vazhdojmë tonën!"**

**6. Thuaj: "Unë jam vetëm njeri, sikurse edhe ju, mua më shpallet se Zoti juaj është vetëm Zoti një, pra drejtonju Atij dhe kërkoni falje prej Tij. Për idhujtarët është mjerim i madh,**

**7. të cilët nuk e japin zeqatin dhe mu ata e mohojnë botën tjetër.**

**8. Nuk ka dyshim se ata që besuan dhe bënë vepra të mira, kanë shpërblim të përhershëm.**

**9. Thuaj: "A ju jeni ata që nuk i besoni Atij që e krijoi tokën për dy ditë dhe Atij i përshkruani shok, e Ai është Zoti i botëve!**

**10. Ai që në të vuri kodra të forta, ia shtoi të mirat asaj dhe brenda katër ditëve të plota caktoi të gjitha kushtet për të jetuar në të. Pra, për ata që pyesin** *(për kohën e krijimit të saj)***".**



**11. Mandej e mësyu qiellin** *(krijimin e qiellit)* **e ai ishte tym** *(mjegullinë që ishte si materie e parë)* **dhe atij e edhe tokës i tha: "Qasuni urdhërit Tim me dëshirë ose me dhunë!" Ato të dyja thanë: "Po i qasmi me dëshirë!"**



**12. Dhe ata i krijoi shtatë qiej brenda dy ditëve dhe secilit qiell i caktoi atë që i nevojitej. Qiellin më të afërt *(të dynjasë)* Ne e stolisëm me yje ndriçuese dhe e bëmë të mbrojtur. Ky është caktim i të plotfuqishmit, i të dijshmit.**

**13. Në qoftë se ata nuk përgjigjen, ti thuaj: "Unë u tërhoqa vërejtjen e një rrufeje *(dënimi)*, si rrufeja e Adit dhe e Themudit!"**

**14. Kur atyre u erdhën të dërguarit nga të gjitha anët, i këshilluan: "Të mos adhuroni tjetër po vetëm Allahun", ata thanë: "Sikur Zoti ynë të kishte dëshiruar *(ta dëgjonim)* do të dërgonte engjëll, e kësaj me çka jeni dërguar ju, ne nuk i besojmë!"**

**15. Sa i përket Adit, ata pa pasur kurrfarë të drejte, u treguan mendjemëdhenj ndaj banorëve në tokë dhe thanë: "Kush ka fuqi më të fortë se ne?" A nuk e ditën ata se Allahu, i cili i krijoi ka fuqi më të fortë se ata?! Ata i mohuan argumentet tona.**

**16. Andaj Ne kundër tyre lëshuam një erë shumë të ftohtë gjatë disa ditëve fatzeza për t'u dhënë të përjetojnë dënimin nënçmues në jetën e kësaj bote, ndërsa dënimi në botën tjetër do të jetë edhe më i shëmtuar dhe ata nuk do të ndihmohen.**

**17. Sa i përket Themudit. Ne atyre u patëm treguar rrugën e drejtë, por ata megjithatë më shumë e deshën verbërinë, andaj ata i kapi tmerri i dënimit të turpshëm për shkak të asaj që vepruan.**

**18. Ndërkaq, Ne i shpëtuam ata që kishin besuar dhe që ishin të ruajtur.***

**19. E ditën kur armiqtë e Allahut tubohen për në zjarr dhe ata janë të rrethuar.**

**20. E derisa afrohen atij, kundër tyre dëshmojnë: të dëgjuarit e tyre, të parit e tyre dhe lëkurat e tyre për çdo gjë që ata kanë punuar.**

---

* Kur'ani i shpallur prej Zotit Mëshirues është begati e madhe për njerëz, është libër që shkoqit të gjitha çështjet e jetës në mënyrë shumë të qartë. Qëllimi i tij është që njerëzit t'i vërë në rrugën e drejtë, në rrugën e shpëtimit. Mirëpo, idhujtarët edhe pse Kur'ani ishte në gjuhën e tyre arabe, nuk deshën ta dëgjojnë me vëmendje, e aq më tepër thoshin se nuk po na hyn në zemër, nuk po e dëgjojmë me vesh dhe refuzuan mësimet e tij.

Përmendet krijimi i tokës brenda dy ditëve, rregullimi i begative të saj siç janë kodrat që mbajnë ekuilibrin e tokës, lumenjtë, bimët dhe i të gjitha atyre që i nevojiten jetesës së gjallesave në të për dy ditë, e edhe krijimi e regullimi i qiejve për dy ditë, ashtu që i tërë krijimi është kryer për gjashtë ditë, si përmendet edhe në ajete të tjera të Kur'anit.



21. Ata lëkurave të tyre u thonë: "Përse dëshmuat kundër nesh?" Ato thonë: "Allahu që çdo sendi ia ka dhënë të folur na dha edhe neve, e Ai është që u krijoi juve herën e parë dhe vetëm te Ai ktheheni".

22. Ju nuk fshiheshit *(kur bënit mëkate)* se do të dëshmojë kundër jush të dëgjuarit tuaj, të parit tuaj dhe lëkurat tuaja, bile ju menduat se Allahu nuk di për shumë gjëra që ju i bënit.

23. Mendimi juaj i gabuar, të cilin e patët ndaj Zotit tuaj, është ai që ju shkatërroi dhe tani jeni më të dëshpruarit.

24. Nëse bëjnë durim, zjarri është vend i tyre, e nëse kërkojnë të kthehen në atë që e dëshirojnë *(në kënaqësinë e Zotit)*, atë nuk do ta arrijnë.

25. Ne u patëm mundësuar atyre të kenë asi shokësh që ua hijeshojnë atë që bënin në atë kohë *(në dynja)* dhe atë që do t'u vijë më vonë dhe ashtu dënimi ndaj tyre u bë me vend si ndaj popujve që ishin para tyre nga xhinët dhe njerëzit, se vërtet ata ishin të humbur.

26. Ata që nuk besuan thanë: "Mos e dëgjoni këtë Kur'an dhe kur të lexohet ai, ju bëni zhurmë *(bërtitni)* ashtu që ta pengoni!"

27. E, Ne atyre që nuk besuan pa tjetër do t'u japim të përjetojnë dënim të ashpër dhe do t'i shpërblejmë me më të keqen e asaj që punuan.

28. Dhe ai ndëshkimi i armiqve të Allahut është zjarri, aty është vendi i tyre i përhershëm, si shpërblim për shkak se ata refuzuan argumentet tona.

29. Ata që nuk besuan thonë: "O Zoti ynë, na i trego ata të dy nga xhinët dhe njerëzit, të cilët na bënë të jemi të humbur, e t'i shkelim me këmbët tona dhe le të jenë prej më të poshtërve!"

---

Për tokën përmenden dy periudha, ajo e krijimit të materies dhe ajo e rregullimit të saj. Për qiejt përmendet thënia: Pastaj, mandej (**thumme**) e që mund të mendohet se qiejt u krijuan pas tokës. Kjo çështje mund të zgjidhet në dy mënyra: fjala, pastaj, mandej (**thumme**), nuk ka qëllim periodik kohe të mëvonshme, por ka për qëllim renditje në të përmendur që do të thotë: përmendet një send e pastaj përmendet edhe një send që të dy janë të një kohe, vetëm se njëri përmendet pas tjetrit. Ose krijimi i materies së tokës dhe të qiellit u bë më parë, kurse rregullimi i tokës më vonë. Ditët e përmendura sigurisht kanë të bëjnë me periudha për të cilat di vetëm Zoti.



30. E, s'ka dyshim se ata që thanë: "Allahu është Zoti ynë", dhe ishin të paluhatshëm, atyre u vijnë engjëjt *(në prag të vdekjes dhe u thonë)*: të mos frikësoheni, të mos pikëlloheni, keni myzhde xhennetin që u premtohej.

31. *(u thonë)* Ne kujdesemi për ju, si në jetën e kësaj bote, ashtu edhe në botën tjetër, ku do të keni atë që dëshironi dhe gjithçka kërkoni.

32. Pritje e nderuar prej Atij që falë mëkatet dhe që është mëshirues!"

33. E kush është në rrugë më të mirë se ai që thërret në rrugën e Allahut, që bën vepra të mira dhe që thotë: "Unë jam prej myslimanëve?"

34. Nuk është e barabartë e mira dhe e keqja. Andaj, *(të keqen)* ktheje në mënyrën më të mirë, se atëherë ai, me të cilin kishit njëfarë armiqësie, do të bëhet mik i afërt.

35. Mirëpo, këtë nuk mund ta arrijë kush, pos atyre që janë të durueshëm, dhe nuk mund ta arrijë kush, pos atyre që kanë virtyt të lartë.

36. E nëse ty të ngacmon ndonjë ngacmim prej djallit, ti kërko mbrojtje prej Allahut, se vërtet Ai është dëgjuesi i dijshmi!

37. Nga faktet e madhështisë së Tij janë nata, dita, dielli e hëna. Mos i bëni sexhde as diellit, as hënës! Sexhde bëni vetëm Allahut, i cili i krijoi ato, nëse adhuroni vetëm Atë!

38. Po nëse ata *(kufarët)* janë kryeneç *(e nuk bëjnë sexhde)*, atëherë ata që janë pranë Zotit tënd *(engjëjt më të lartë)*, Atij i bëjnë tesbih natën e ditën dhe ata nuk mërziten prej adhurimit.*

---

* Edhe në ajete të Kur'anit, sikurse edhe në këta, përmendet se në ditën e gjykimit gjymtyrët e trupit të njeriut, siç janë veshi, syri dhe lëkura do të dëshmojnë për veprat që i ka bërë njeriu. Ai Zot që pati fuqi ta krijojë njeriun për herë të parë, pa ekzistuar fare dhe pati fuqi ta ringjallë pasi të vdesë, ka fuqi t'u dhurojë të folur edhe gjymtyrëve. Ka mendime se puna e secilës gjymtyrë është e inçizuar dhe se ai inçizim do të paraqitet atë ditë.

Njerëzit kur bëjnë ndonjë punë të keqe, fshihen prej masës e nuk e dinë se për ato punë të bëra do të dëshmojnë gjymtyrët e tyre. Sipas kësaj, nënkuptohet se njeriu asnjëherë nuk është pa përcjellës, megjithse Zoti i di të gjitha.

Shoku i keq ia miraton punët e këqija shokut të vet edhe në këtë jetë dhe e mashtron duke i thënë se nuk ka botë tjetër, nuk ka përgjegjësi para Zotit dhe ashtu e çon drejt në humnerë. Asi njerëzish të këqij pati ndër popuj dhe në të kaluarën e largët, pati edhe në kohën e Pejgamberit, kur kundërshtarët, le që nuk e dëgjonin Kur'anin kur ai lexohej dhe bënte fjalë për jetën e ardhshme, por i nxitnin edhe të tjerët që të ngrisin zërin kundër tij në mënyrë që të mos dëgjohet leximi i Kur'anit dhe të mos bëjë ndonjë ndikim te dëgjuesit. Pra, e dinin se ai është mrekulli e Zotit dhe e dinin se ai ka ndikim te njerëzit e urtë, por kryeneçësia nuk i lejonte ta pranojnë të vërtetën. Andaj, kundërshpërblimi i tyre ishte meritë e tyre. Të gjithë të mashtruarit prej shokëve të këqij do të kërkojnë prej Zotit që t'u sjellë pranë tyre mashtruesit, qofshin prej xhinëve, qofshin prej njerëzve e ti vënë nën këmbët e tyre, sepse ua panë sherrin dhe u ndëshkuan me zjarr.



**39. Nga argumentet e Tij është edhe toka që ti e sheh atë të thatë *(shkretëtirë)*, e kur Ne i lëshojmë asaj shiun, ajo gjallërohet e shtohet. E, s'ka dyshim se Ai që e ngjalli atë, do t'i ngjallë të vdekurit, pse Ai ka mundësi për çdo gjë.**

**40. Ata që sulmojnë argumentet Tona, nuk mund të na fshihen. Pra, a më mirë i ka punët ai që do të hudhet në zjarr, apo ai që në ditën e kijametit vjen i sigurt? E ju pra, veproni si të dëshironi, e ta dini se Ai sheh atë që punoni.**

**41. Ata që e mohuan Kur'anin kur u erdhi, janë të marrë; ai është një libër ngadhnjyes *(i pashoq)*.**

**42. Atij nuk mund t'i mvishet e pavërteta nga asnjë anë; është i zbritur prej të Urtit, të lavdishmit.**

**43. Ty nuk po të thuhet tjetër përveç asaj që u është thënë të dërguarëve para teje. Vërtet, Zoti yt është ai që falë, po është edhe Ai që ndëshkon rëndë.**

**44. Sikur Ne ta bënim Kur'anin në gjuhë të huaj, ata do të thoshin: "Përse nuk janë ajetet e tij të kuptueshme *(të shkoqitura)*, a është ai *(Kur'ani)* në gjuhë të huaj, kurse ai *(pejgamberi)* është arab?" Thuaj: "Ai është për besimtarët udhëzues e shërues. E ata që nuk besojnë në veshët e tyre kanë shurdhim, dhe ai për ta është verbërim. Të tillët janë sikurse thirren prej një vendi të largët e nuk dëgjojnë".**

**45. Ne edhe Musait i patëm dhënë librin, lidhur me të cilin pati kundërshtime. Sikur të mos ishte vendim më parë prej Zotit tënd *(të shtyhet ndëshkimi)*, puna mes tyre do të kryhej, pse ata janë në një dyshim ndaj tij.**

**46. Kush bën mirë, ai e ka për vete, e kush bën keq, ai vepron kundër vetes, e Zoti yt nuk bën padrejtë ndaj robërve.**

---

Besimtarët e sinqertë e të vendosur gjatë tërë jetës së tyre, do të kenë pranë vetes në momentin e vdekjes engjëj të mëshirës që do t'u thonë: Mos keni frikë për ardhmërinë tuaj, mos u pikëlloni që u ndatë prej fëmijëve, prej familjes e prej pasurisë, sepse do të shkoni në xhennet, në të cilin do të keni çka të dëshironi dhe do të jeni të pritur e të nderuar prej Zotit mëshirues.

Njeriu më i mirë, të cilin duhet marrë shembull, është ai që vetë është besimtar, që këshillon për rrugën e drejtë dhe që vetë bën vepra të mira. Të tillëve u kanë thënë: **Ulemai amilin** - dijetarë vepërmirë.

Nuk janë të njëjta e mira dhe e keqja, sepse e mira ka peshë të madhe, ndaj duhet përpjekur që edhe të keqen e dikujt ta kthejmë në të mirë. Por këtë nuk mund ta bëjë çdokush; këtë mund ta bëjnë vetëm njerëzit e mirë. Shejtanit nuk i vjen mirë të kthehet e keqja me të mirë, sepse ai dëshiron t'i ngacmojë njerëzit që të keqes t'i përgjigjen me të keqe e në mes tyre të shtohet armiqësia; prandaj në rastet e tilla duhet kërkuar ndihmë prej Zotit, e Ai ndihmon.



**47. Vetëm Ai e di për katastrofën *(për kijametin)*. Asnjë frut nuk del prej lëvozhgës së vet dhe asnjë femër nuk mbart e as nuk lind pa dijen e Tij. E ditën kur Ai thërret ata se ku janë ata që m'i bënit shokë? Ata thonë: "Ne të kemi njohur Ty, nuk ka ndonjë prej nesh që dëshmon se ke shok!"**

**48. Dhe humb prej tyre ajo që më parë adhuronin, e binden se ata nuk kanë shpëtim.**

**49. Njeriu nuk lodhet prej kërkesës për mirë, e kur atë e godit e keqja, ai keqësohet shumë dhe e humb shpresën.**

**50. E nëse pas të këqijave që e goditën, Ne i japim të mira nga ana Jonë, ai me këmbëngulje do të thotë: "Këtë e kam arritur vet *(këtë do ta kemë gjithnjë)*, e nuk mendoj se do të bëhet kijameti, po, edhe nëse do të kthehem te Zoti im, unë te Ai do ta kemë edhe më mirë!" Ne pa tjetër do t'i njoftojmë ata që nuk besuan për atë që punuan dhe do t'u japim të përjetojnë dënim të rëndë.**

**51. Ne kur e begatojmë njeriun, ai nuk falënderon dhe largohet, e kur e godet e keqja, ai përulet dhe lutet shumë.**

**52. Thuaj: "Më tregoni, nëse ai *(Kur'ani)* është prej Allahut, e ju e mohuat atë, kush është më i humbur se ai që është në kundërshtim të fortë?"**

**53. Ne do t'u bëjmë atyre të mundshme që të shohin argumentet Tona në horizonte dhe në veten e tyre deri që t'u bëhet e qartë se ai *(Kur'ani)* është i vërtetë. A nuk mjafton që Zoti yt është dëshmitar për çdo gjë?**

**54. Vini re! Ata janë ne dyshim për takimin me Zotin e tyre *(me botën tjetër)*, e ta dini se Ai ka përfshirë me dijen e vet çdo send.***

* Ata që u përpoqën ta mohojnë Kur'anin si shpallje të Zotit, janë naivë. Kur'ani është libër që nuk ka shok, andaj atij nuk mund t'i mvishet ndonjë e pavërtetë, sepse Zoti e ka garantuar ta ruajë të saktë. Muhammedit i thuhet që të mos shqetësohet aq shumë nëse ata e kundërshtojnë edhe rreth Kur'anit, sepse ashtu i patën kundërshtuar edhe pejgamberët që kishin qenë më parë.

Zoti xh. sh. i dërgoi shpalljet në gjuhën e atij populli, të cilit i dërgohej pejgamberi. Edhe Kur'anin e shpalli në gjuhën e popullit dhe të pejgamberit. Idhujtarët i patën thënë Pejgamberit: "Pse shpallja në gjuhë tjetër, kur Pejgamberi është arab?" Idhujtarët nuk donin ta dëgjonin Kur'anin sikur të ishin të shurdhët ose të verbër.

Suksesin ose vlerën e çdo vepre do ta gëzojë, ose do ta vuajë i zoti i saj; kjo është drejtësi e të madhit Zot. E nëse pyesin se kur do të ngjajë ajo, thuaju se do të ngjajë në ditën e kijametit, por për momentin e kijametit nuk di askush përveç Zotit. Edhe për frutin në lëvozhgë, edhe për fetusin në mitrën e nënës, edhe për lindjen e tij, Zoti është i njohur në hollësi, pra Ai e di edhe kur do të bëhet kijameti. Idhujtarëve do t'u humbë lidhja me idhujt që i adhuruan, do ta pranojnë Zotin një, por do të jetë vonë.

Njeriu duhet falënderuar, duhet adhuruar Zotin e madhëruar për çdo moment dhe në të gjitha gjendjet e tij jetësore, e jo vetëm kur është i kënaqur, i disponuar, e jo edhe vetëm kur është në vështirësi, me lutje që ta largojë atë. As kënaqësitë, e as vuajtjet në këtë jetë nuk janë masë për të vlerësuar njeriun, andaj gjendjet e tilla nuk duhet të kenë ndikim në adhurimin ndaj Zotit; adhurimi dhe falënderimi duhet të jenë ushqim shpirtëror për njeriun.

Gjithçka që thotë Kur'ani është e vërtetë e sigurt, andaj atë duhet besuar, ngase është thënie e Zotit, e thënia e Zotit është e vërtetë pa kurrfarë dyshimi. Mirëpo, Zoti e ka ditur se edhe në kohën e pejgamberit, e edhe më vonë, pati dhe do të ketë njerëz që thëniet e Zotit nuk duan t'i pranojnë, nëse nuk arrijnë t'i kuptojnë edhe me mendjen e tyre. Zoti u tha: Ani pra, pritni, e thëniet e Mia doemos do t'i vërtetoni, duke zbuluar sekrete në vetë qenien tuaj njerëzore. E këso sekretesh të dhëna në Kur'an para sa shekujsh janë zbuluar tash, pra domosdo po vërtetojnë thëniet e Zotit në shpalljen e Tij.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures "Suretu Fussiletu" - kaptina e shkoqitjeve. Lavdëruar qoftë Zoti i madhërishëm!*

# SURETU ESH SHURA
## KAPTINA 42

*E zbritur në Meke, pas sures Fussilet, ajete: 53*

*Është prej kaptinave të zbritura në Meke, të cilat si tematikë kryesore shtrojnë çështjen e njësisë së Zotit, çështjen e revelatës (risales), çështjen e ringjalljes dhe të përgjegjësisë.*

*Kjo fillon me vërtetim për burimin e shpalljes së Kur'anit dhe për burimin e shpalljeve të mëparshme. Allahu, Zoti i botëve është Ai që ua zbriti shpalljet të gjithë pejgamberëve dhe Ai është që zgjodhi dhe përcaktoi për pejgamberë ata që dashti prej robërve të Tij. Mandej, duke shpjeguar esencën e shpalljes, vërteton se Zoti i dërgoi pejgamberët me një të njëjtën fé, me fenë islame, edhe pse dispozitat dhe rregullat e ligjshmërisë së tyre kishin ndryshime. E dërgoi me fenë islame Nuhun, Ibrahimin, Musain, Isain dhe pejgamberët e tjerë të shquar.*

*Në një pjesë të kësaj kaptine shtrohet çështja e atyre që nuk e besojnë Kur'anin dhe nuk besojnë për ringjallje e përgjegjësi në ditën e kijametit. U tërhiqet vërejtja se telashet e asaj dite janë shumë të vështira, se zemrat e njerëzve tronditën dhe flokët në koka u zbardhen, andaj i thërret t'i përgjigjen thirrjes së Zotit, t'u binden urdhërave të Tij para se t'i befasojë tmerri i asaj dite, i ditës, kur nuk do të bëjë dobi as pasuria, as miqësia.*

*Quhet: "**Suretush Shura**" - kaptina e marrëveshjes, me çka u jipet besimtarëve të kuptojnë se marrëveshja, konsultimi mes vete ka rëndësi të madhe për jetën individuale dhe për jetën shoqërore, andaj besimtarët janë të obliguar ta vënë në praktikë të jetës së tyre çështjen e marrëveshjes, të konsultimit reciprok. Nga kjo kuptohet se feja islame, në ditët e para të zhvillimit të saj, në kohën e Muhammedit, programoi jetën demokratike ndër ithtarët e vet.*



## SURETU ESH SHURA

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Ha, Mimë.**

**2. Ajn, Sinë, Kaf.**

**3. Allahu, fuqiploti, i gjithëdijshmi kështu *(këto ajete)* të shpall ty dhe atyre që ishin para teje.**

**4. Vetëm e Tij është ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë dhe Ai është mbizotëruesi, i madhëruari!**

**5. Qiejt e lartë mbi ta *(ose qiejt njëri mbi tjetrin)* gati pëlcasin *(nga madhëria e Zotit ose nga thëniet e çoroditura të idhujtarëve)*. Ndërkaq, engjëjt vazhdimisht madhërojnë *(bëjnë tesbih)* duke e falënderuar Zotin e tyre dhe kërkojnë falje të mëkateve për ata *(besimtarët)* që janë në tokë. Ta dini se Allahu është Ai mëkatfalësi, mëshiruesi!**

**6. Allahu është përcjellës i atyre që, pos Tij, adhurojnë zota të tjerë. Ti *(o i dërguar)*, nuk je i obliguar ndaj tyre.**

**7. Prandaj, Ne të shpallëm ty Kur'an arabisht që ta këshillosh kryefshatin *(Mekën)* dhe ata përreth saj, dhe t'u tërheqish vërejtjen për ditën e tubimit *(kijametit)*, për të cilën nuk ka dyshim. Një grup për në xhennet, kurse një grup për në zjarr.**

**8. Po sikur të kishte dashur Allahu, do t'i bënte ata *(njerëzit)* një popull *(të një feje)*, por Ai shtie në mëshirën e vet atë që do *(atë që me vullnetin e vet pranon rrugën e drejtë)*, e jobesimtarët nuk kanë as mbrojtës, as ndihmës.**

**9. Përkundrazi, ata zgjodhën mbrojtës pos Atij, po vetëm Allahu është Ai mbrojtësi dhe Ai i ngjall të vdekurit dhe Ai ka mundësi për çdo send.**

**10. Për çdo send që nuk pajtoheni, gjykimi për të është te Allahu. Ai *(gjykatësi i famshëm)* është Allahu, Zoti im, vetëm Atij i jam mbështetur, dhe vetëm Atij i drejtohem.**



**11. Ai është krijues i qiejve e i tokës. Ai nga lloji juaj krijoi për ju bashkëshorte, edhe nga kafshët krijoi çifte, ashtu që t'ju shumojë. Asnjë send nuk është si Ai; Ai është dëgjuesi, shikuesi.**

**12. Të Tij janë çelësat e qiejve e të tokës. Ai begaton shumë atë që do dhe nuk begaton** *(atë që gjithashtu do)*. **Ai është i gjithdijshëm për çdo send.**

**13. Ai u përcaktoi juve për fé atë që i pat përcaktuar Nuhut dhe atë që Ne ta shpallëm ty dhe atë me çka e patëm porositur Ibrahimin, Musain dhe Isain.** *(I porositëm)* **Ta praktikoni fenë e drejtë e mos u përçani në të. Për idhujtarët është rëndë kjo në çka ju i thirrni ata. Allahu veçon për të** *(për besim të drejtë)* **atë që do dhe e udhëzon në të atë që i drejtohet Atij.**

**14. Po ata, vetëm pasi që u erdhi e vërteta, nuk u përçanë për tjetër, por nga zilia mes tyre. E sikur të mos ishte fjala** *(vendimi)* **e hershme nga Zoti yt për deri në një afat të caktuar, do të kryhej** *(dënimi)* **me ta. Nuk ka dyshim se ata që trashëguan librin prej tyre** *(prej të parëve)* **janë në një dyshim të thellë ndaj tij** *(ndaj librit Tevratë e Inxhil)*.

**15. E për këtë shkak** *(të përçarjes së tyre)* **ti thirr dhe përqëndrohu ashtu si të është urdhëruar dhe mos shko pas dëshirave të tyre e thuaj: "Unë kam besuar në librat që i shpalli Allahu, jam urrdhëruar të mbajë drejtësi mes jush, Allahu është Zoti ynë dhe Zoti juaj; Ne kemi përgjegjësinë e veprave tona e ju të veprave tuaja, nuk ka polemikë mes nesh e jush; Allahu bën tubimin mes nesh dhe vetëm tek Ai është përfundimi!"**



**16. Ata që kundërshtojnë fenë e Allahut pasi që asaj i janë përgjigjur *(njerëzit)*, faktet e tyre janë të asgjësuara te Zoti i tyre, ata janë të përbuzur dhe ata do të kenë dënim të rëndë.**

**17. Allahu është Ai që e zbriti librin e vërtetë dhe drejtësinë. Ti nuk mund ta dish, ndoshta çasti i shkatërrimit është afër.**

**18. Ata që nuk i besojnë atij, kërkojnë ngutjen e tij, ndërsa ata që i besojnë, frikësohen dhe e dinë se ajo është e vërtetë. Ta dini se ata që bëjnë polemikë, duke dyshuar në momentin e katastrofës së përgjithshme, janë në një humbje të thellë.***

**19. Allahu është shumë bamirës për robërit e vet; Ai e begaton atë që do; Ai është i gjithfuqishmi, ngadhënjyesi.**

**20. Kush është që dëshiron fitimin e botës tjetër *(ahiretin)*, Ne do t'ia shtojmë fitimin e tij, e kush e dëshiron vetëm fitimin e kësaj bote, Ne ia japim, po në botën tjetër ai nuk ka hise.**

**21. A mos kanë ata ortakë *(zota ose idhuj)* që u përckatuan atyre fé, të cilën nuk e urdhëroi Allahu? Po, sikur të mos ishte fjala vendimtare *(e Allahut që shpërblimi dhe ndëshkimi të jenë në ahiret)*, do të kryhej dënimi mbi ta, e megjithatë, mohuesit do të kenë dënim të dhembshëm.**

**22. Do t'i shohësh jobesimtarët të frikësuar nga ajo që vepruan, po, ajo do t'u ndodhë atyre, kurse ata që besuan dhe bënë vepra të mira, do të jenë në kopshtet e xhenneteve dhe ata kanë te Zoti i tyre çka të dëshirojnë; e kjo është ajo dhuntia e madhe.**

---

* Shkronjat në fillim të kaptinës thuhet se janë: simbole hyjnore, emra të Zotit, betime të Zotit, shenja të fillimit të fjalëve dhe të mbarimit të tyre dhe thuhet se janë emra të kaptinave në fjalë. Shih çka është thënë në Suretul Bekaretu.

Allahu që i shpalli Muhammedit Kur'anin, u shpalli edhe pejgamberëve para tij. Prej autoritetit të madhërisë së Tij, gati pëlcasin qiejt, ndërsa idhujtarët flasin çmos për Të, po melaiket më të larta gjithnjë i luten Atij dhe e falënderojnë, duke kërkuar që besimtarët e drejtë t'i mëshirojë.

As thëniet e as veprat e idhujtarëve nuk mund t'i fshihen Zotit. Muhammedi ka për detyrë të thërrasë në rrugë të drejtë banorët e Mekës dhe të vendeve përreth dhe t'u tregojë se do të tubohen para Zotit dhe se do të ndahen në dy grupe, disa për xhennet, kurse të tjerët për xhehenem. Atë ditë nuk ka ndihmës as mbrojtës tjetër, përveç Zotit, Krijuesit të çdo sendi e qenieje të të dy gjinive.

Të gjithë pejgamberëve, duke filluar prej Nuhut, Zoti u shpalli një fé të njëjtë, të gjithë u porositën t'i përmbahen saktësisht asaj feje e të mos përçahen. Përçarjet e mëvonshme janë pasojë e zilisë, inatit, mendjemadhësisë, por mëshira e Zotit është shumë e madhe. Ajo përfshiu të gjitha krijesat, ndër të cilat edhe njerëzit, qofshin besimtarë ose jobesimtarë, ngase edhe jobesimtarët i përfshiu ajo mëshirë, meqë nuk u ndëshkuan aty për aty, por u lejuan të jetojnë deri në një afat të caktuar.

Pejgamberi ynë urdhërohet t'u shmanget përçarjeve të ithtarëve të librit, jehudive dhe të krishterëve, e t'i përmbahet fesë së drejtë e të kulluar, të cilën e praktikuan të gjithë pejgamberët dhe besimtarët e tyre të drejtë, e çdokush do të përgjigjet për veprat e veta.

Çasti i katastrofës së përgjithshme është enigmë për të gjitha krijesat, atë e di vetëm Zoti, por njerëzit gjithnjë duhet të jenë të gatshëm e të mos i befasojë, ata që përqeshën, nuk e shohin veten se sa shumë kanë humbur.

**23. Ajo *(dhunti)* konsiston në atë që Allahu u jep myzhde robërve të vet, të cilët besuan dhe bënë vepra të mira. Thuaj: "Unë nuk kërkoj prej jush ndonjë shpërblim për thirrjen time vetëm se respektin e dashurisë për hir të farefisnisë *(akraballëkut)*". Kush bën ndonjë të mirë, Ne ia shumëfishojmë të mirat; vërtet, Allahu falë mëkatet, është mirënjohës.**

**24. A mos thonë ata se ai *(Muhammedi)* shpifi gënjeshtër ndaj Allahut, e nëse dëshiron Allahu ta mbyllë zemrën tënde, pse Allahu eliminon të pavërtetën dhe me fjalët e veta e forcon të vërtetën. Ai është që e di çka ka në zemra.**

**25. Ai është që pranon pendimin e robërve të vet dhe shlyen të këqijat dhe e di çka punoni.**

**26. Ai është që u përgjigjet *(lutjeve të)* atyre që besuan dhe bënë punë të mira dhe, nga mirësia e vet, ua shton atyre të mirat. Ndërsa, jobesimtarët kanë dënim të rreptë.**

**27. Sikur Allahu t'ua shumonte begatinë robërve të vet, ata do të kalonin kufijtë, por Ai i furnizon me masë që dëshiron, sepse Ai është i njohur hollësisht dhe i dijshëm për robërit e vet.**

**28. Dhe Ai është që e lëshon shiun, pasi që ata t'i kenë humbur shpresat dhe Ai shtrin mëshirën e vet; Ai është mbikëqyrësi i lavdëruari.**

**29. Nga argumentet e Tij është krijimi i qiejve dhe i tokës dhe shpërndarja e gjallesave në të dyjat dhe Ai me fuqinë e Tij mund t'i bashkojë kurdo që të dëshirojë.**



**30. Çfarëdo e keqe që mund t'ju godasë, ajo është pasojë e veprave tuaja *(të këqia)*, e për shumë të tjera Ai u falë.**

**31. E ju nuk mund t'i ikni *(ta mposhtni)* dënimit në tokë dhe përveç Allahut nuk keni as mbrojtës e as ndihmës.***

---

* Allahu është shumë i mëshirshëm dhe i butë ndaj robërve të vet, të mirë qofshin ose të këqij: furnizon me ushqim, i lehtëson në momentin e llogarisë dhe të përgjegjësisë, nuk i ngarkon çka nuk munden, nuk ngutet kundër kundërshtarit dhe nuk ia humb shpresën atij që shpreson, nuk refuzon lutjen dhe nuk ia këput ymytin, pra është mëshirues në të gjitha çështjet.

Kush bën vepra më qëllim të shpërblimit në ahiret, Allahu ia shton të mirat, kurse kush punon vetëm për këtë jetë, Allahu i jep aq sa dëshiron Vetë, e jo sa kërkon ai. Sikur të mos ishte vendim i kahershëm i Zotit të shtyjë ndëshkimin deri në botën tjetër, idhujtarët që pos Allahut adhuruan zota të tjerë, do t'i shkatërronte përnjëherë, por mjafton që ata do të jenë të trishtuar për shkak të veprave të tyre të këqija, e besimtarët të kënaqur nëpër kopshte të xhennetit.

Pejgamberi ynë, Muhammedi, urdhërohet t'u thotë se nuk kërkon prej tyre ndonjë shpërblim, përveç dashurisë së akraballëkut, pra ata do të duhej ta donin atë pse e kishin të afërt, do të duhej t'a respektonin për hir të farefisnisë e të mos e torturonin. Ka mendime se me akraballëk nënkuptohet familja e ngushtë e pejgamberit: Fatimja, Aliu, Hasani dhe Huseini, por derisa ajeti është i shpallur në Mekë, fjala është për akraballëkun në përgjithësi.

Muhammedi edhe po të kishte dashur, nuk ka pasur mundësi të trillojë gënjeshtër ndaj Allahut, sepse Ai do t'ia mbyllte gojën.



32. Dhe nga argumentet *(që dokumentojnë fuqinë)* e Tij, janë anijet lundruse nëpër det si të ishin kodra.

33. Nëse do Ai, e ndal erën dhe ato ngelin të palëvizshme mbi sipërfaqen e ujit. S'ka dyshim se këto fakte ekzistojnë për secilin durimtarë e mirënjohës.

34. Ose i përmbyt ata për shkak të asaj që vepruan, e për shumë të tjera Ai i falë.

35. Ata që i kontestojnë argumentet Tona, le ta dinë se nuk kanë shpëtim *(nuk mund t'i shmangen dënimit)*.

36. Çka u është dhënë nga ndonjë send, ajo është kënaqësi në këtë botë, e ajo që është te Allahu është shumë më e mirë dhe e përjetshme, por për ata që besuan dhe që vetëm Zotit të tyre i mbështeten:

37. Dhe ata që u shmangën mëkateve të mëdha e të shëmtuara, dhe kur hidhërohen, ata falin,

38. Edhe ata që i përgjigjen thirrjes së Zotit të tyre dhe e falin namazin rregullisht dhe ata që konsultohen mes vete për punë të përbashkëta, e nga ajo që Ne ua japim ata e shpërndajnë,

39. Edhe ata që kur i godit e padrejta, i kundërvihen.

40. Ndëshkimi i të keqes, bëhet me një të keqe në të njëjtën masë, e kush fal e bën pajtim, shpërblimi i tij është tek Allahu. Vërtet, Ai nuk i do zullumqarët.

41. E kush hakmirret për padrejtësitë që i janë bërë, ndaj të tillëve nuk ka ndonjë përgjegjësi.

42. Përgjegjësia *(ndëshkimi)* është vetëm kundër atyre që u bëjnë njerëzve padrejtë dhe kundër atyre që pa farë arsye bëjnë çrregullime në tokë, Për të tillët është një dënim i dhembshëm.

43. Kush bën durim dhe fal, s'ka dyshim se ajo është virtyti më i lartë *(i lavdishëm)*.

44. Atë që Allahu e lë të humbur, për të nuk ka ndonjë ndihmës tjetër, pos Tij. Do t'i shohësh zullumqarët që, kur ta vërejnë dënimin, do të thonë: "A ka ndonjë rrugë për rikthim *(në dynja)*?"

---

Sikur Allahu t'u jepte begati më të madhe njerëzve, ata do shfrenoheshin, prandaj Ai i furnizon me masë ashtu si di vetë. Në një hadithi kudsij thuhet: "Ka nga robërit e Mi që meritojnë vetëm begatinë, sepse sikur t'i varfëroja, ata do ta humbnin fenë e vet, kurse ka të tjerë që meritojnë vetëm varfërinë, sepse sikur t'i pasuroja do ta humbnin fenë e vet" **(merfuë prej Enesit, shënon Ibni Kethir)**.

Sipas mendimit të disa dijetarëve, ajeti njëzet e nëntë lejon mundësinë e ekzistimit të gjallesave në yje të larta e të largëta, pos melaikeve, gjallesa që u përngjajnë atyre të qiejve e të tokës. Këtë mendim e mbështesin në ajetin në fjalë. Sipas mendimit të Sabuniut, përpos njeriut, mund të ketë në hapësirën e gjerë edhe krijesa të tjera. Përsa i përket njeriut, unë **(Sabuniu)** kam mendim të prerë se ai nuk gjendet tjetërku vetëm në sipërfaqën e tokës, pse Zoti ka thënë: "Në të do të jetoni, në të do të vdisni dhe prej saj do të ringjalleni" **(ajet i Kur'anit, A'rafë, 25)**.

Të këqijat që i godasin njerëzit, bëhen për t'ua shlyer mëkatet, e përsa u përket pejgamberëve, ato i ngrisin në shkallë edhe më të lartë, pse ata janë të mbrojtur prej mëkateve.



**45. Do t'i shohësh ata duke iu afruar atij** ***(zjarrit)*** **të frikësuar nga nënshtrimi, se si e shikojnë me bisht të syrit tinëzisht** ***(me një shikim të vjedhur).*** **Ata që besuan do të thonë: "Vërtet, të humbur në ditën e kijametit janë ata që e humbën vetveten dhe familjen e vet!" Ta dini pra, se mizorët janë në dënim të përjetshëm.**

**46. Ata nuk kanë mbrojtës që t'u ndihmojë, përveç Allahut, sepse atë që Allahu e ka humbur, për të nuk ka rrugëdalje** ***(shpëtim).***

**47. Përgjigjuni thirrjes së Zotit tuaj para se të vijë një ditë, që Allahu nuk e kthen më** ***(pasi ta ketë caktuar).*** **Atë ditë ju nuk do të gjeni strehim dhe as nuk do të mund t'i mohoni** ***(mëkatet).***

**48. Nëse ata** ***(idhujtarët)*** **refuzojnë, Ne nuk të kemi dërguar ty rojë të tyre, ti ke për obligim vetëm komunikimin. Vërtet, kur Ne i dhurojmë njeriut nga ana Jonë ndonjë të mirë, ai gëzohet për të, e kur e godet ndonjë e keqe, që e ka merituar vetë, atëherë njeriu është përbuzës.***

**49. Vetëm i Allahut është pushteti i qiejve e i tokës; Ai krijon çka të dojë; Ai i falë vetëm femra atij që do, e i falë vetëm meshkuj atij që do.**

**50. Ose u falë çift, meshkuj e femra, por atë që do e lë pa fëmijë** ***(steril)*****; Ai është i dijshëm, i fuqishëm.**

**51. Nuk ka asnjë njeri që t'i ketë folur Allahu ndryshe, vetëm se me anën e frymëzimit, ose pas ndonjë perdeje, ose t'i dërgojë të dërguar** ***(melek)*****, e ai t'i shpallë me lejen e Tij atë që do Ai. Vërtet, Ai është më i larti, më i urti.**

* Pasi solli argumente, të cilat dokumentojnë për Allahun Krijues e të plotfuqishëm, i cili u dhuroi njerëzve begati të panumërta, u tërheq vërejtjen për faktin se të mirat e kësaj jete janë të përkohshme. Të mirat që do t'i gëzojnë besimtarët tek Allahu janë të përjetshme dhe shumë të këndshme. Fjala është për bamirësit që sinqerisht janë të mbështetur në Zotin, që ruhen prej mëkateve të mëdha e të turpshme, që kur dikush i hidhëron, e falin gabimin. Ata e falin namazin dhe të gjitha çështjet mes tyre i shqyrtojnë dhe i vendosin bashkërisht me marrëveshje, që nga pasuria e tyre ndihmojnë nevojtarët, që luftojnë kundër dhunës në atë masë, sa janë të dëmtuar, e nuk e teprojnë, por nëse falin gabimin dhe pajtohen, shpërblimi i tyre është në duar të Allahut.

Nuk qortohen e as ndëshkohen ata, të cilët i kundërvihen padrejtësisë. Durimi nuk është i preferuar në ato raste kur merret nëpër këmbë nderi i njeriut, kur merren nëpër këmbë dispozitat e Allahut. Imami Shafiu, thotë: Kush nuk hidhërohet prej atij që pa drejtë do ta hidhërojë, ai është gomar! Një poet thotë: Butësia e të riut pa vend është injorancë! Këtu është fjala për t'iu kundërvënë zullumqarëve, të cilët bëjnë shkatërrime dhe çrregullime, ndërsa kur është fjala për rastet e tjera falja dhe durimi janë virtyti më i lartë dhe më i lavdueshëm për njeriun.

Zullumqarët, të nënçmuar e të poshtëruar do të vihen pranë zjarrit, e nga frika e tmerri, nuk mund ta shikojnë drejtpërsëdrejti, por tinëzisht, e aty do t'u thonë besimtarët: Ky është dështimi katastrofal për juve dhe për familjet tuaja, ngase nuk ka kush që mund t'ju ndihmojë e as t'ju mbrojë. Prandaj duhet përqafuar mësimet e Zotit para se të vijë dita e kijametit, para se të vijë vdekja, pse ajo nuk kthehet prapa, nuk mund të mohohen mëkatet, nuk mund të gjendet ndonjë që të strehon.

Pejgamberi ka për detyrë vetëm të informojë njerëzit, e nuk është përcjellës i tyre, e as përgjegjës për atë që ata veprojnë.

# SURETU EZ ZUHRUF
## KAPTINA 43

*E zbritur në Meke, pas sures "Esh Shura", ajete 89*

*Edhe kjo sure parashtron çështjet themelore të besimit të drejtë siç janë: njësia e Zotit, të dërguarit, ringjallja dhe shpërblimi ose ndëshkimi në botën tjetër.*

*Në fillim parashtron argumente mbi burimin e shpalljes së Kur'anit, të cilin Allahu ia shpalli Pejgamberit të pashkolluar e në stilin më të lartë gjuhësor, për të qenë mrekulli e përjetshme e Pejgamberit.*

*Veç argumenteve të gjithësisë përgjithësisht e të tokës veçanërisht, të cilat dokumentojnë për fuqinë e pakufishme të Krijuesit, janë parashtruar edhe disa çështje rreth iluzioneve të bashkësive të hershme njerëzore, të cilat përveç bindjes së tyre politeiste, fëmijët vajza që për vete i urrenin, ia përshkruanin si bija të Zotit.*

*Për arsye se idhujtarët arabë pretendonin se ishin pasardhës të Ibrahimit, Kur'ani parashtron çështjen e tij dhe dokumenton se Ibrahimi ishte i pari që refuzoi adhurimin e idhujve, ndonëse do të duhej që edhe ata të ndiqnin rrugën e tij.*

*Në këtë sure i bëhet një vështrim edhe bindjes së kotë e të sëmurë të idhujtarëve, të cilët mendonin se fama, autoriteti ose krenaria e njeriut është e lidhur për pasuri e pozitë, ndaj, sipas tyre edhe Pejgamberi do të duhej të ishte një njeri i pasur e me pozitë si një njeri në Meke ose një tjetër në Taif, e jo si Muhammedi që ishte edhe i varfër edhe jetim. Kur'ani, pra, vërteton se pasuria e pozita nuk janë kusht për ndershmërinë dhe meritën e lartësimet të njeriut, fundi i fundit, të gjitha begatitë e kësaj bote nuk peshojnë as sa një krah mize te Zoti. Edhe faraoni mizor ishte i mashtruar pas pasurisë e pas pushtetit.*

*Quhet: "**Suretuz Zuhrufi**" - kaptina "**Stoli ari**", si shembull i kënaqësive të kësaj jete mashtruese si flakërimet e arit që mashtrojnë njerëzit e nuk kanë kurrfarë vlere te Allahu.*

**52. Po kështu me urdhërin tonë Ne të shpallëm edhe ty shpirtin *(Kur'anin)*. Ti nuk ke ditur çka është libri *(Kur'ani)* as ç'është besimi, por Ne atë e bëmë dritë me të cilën e vëmë në rrugë të drejtë atë që dëshirojmë prej robërve tanë. Në të vërtetë, edhe ti udhëzon për në rrugën e drejtë.**

**53. Në rrugën e Allahut, të cilit i takon çka ka në qiej dhe çka ka në tokë, e ta dini se të gjitha çështjet janë me vullnetin e Allahut.***

## SURETU EZ ZUHRUF

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Há, Mimë.**

**2. Pasha librin *(Kur'anin)* sqarues!**

**3. S'ka dyshim se Ne e bëmë atë Kur'an arabisht, në mënyrë që ju ta kuptoni.**

**4. Dhe se në librin amzë *(Levhi Mahfudh)* te Ne, gëzon famë të lartë dhe është plot urtësi.**

**5. A thua Ne ta lëmë këshillimin ndaj ju e t'ju braktisim, pse ju jeni popull i shfrenuar?**

**6. E, sa pejgamberë kemi dërguar te popujt e lashtë?!**

**7. Dhe nuk u erdhi atyre asnjë pejgamber, e të mos tallen me të.**

**8. Andaj, Ne i zhdukëm ata që ishin më të fuqishëm se këta dhe shembulli i atyre të mëparshmive është përmendur më parë *(në Kur'an)*.**

**9. Nëse ti i pyet ata: "Kush i krijoi qiejt e tokën?" Me siguri do të thonë: "Ato i krijoi i gjithfuqishmi, i dijshmi!"**

**10. Ai që tokën e bëri djep për ju dhe mundësoi të keni rrugë nëpër të, e të mund të orientoheni *(për qëllimet tuaja)*.**



* Edhe në ajetet e tjera të Kur'anit është thënë se vetëm Allahu është Ai që e di se çka fshihet në barkun-mitrën e nënës, e këtu në këtë ajet theksohet se çdo gjë në botë ndodh dhe zhvillohet sipas vullnetit të Zotit, pra edhe çështja e lindjes së fëmijëve. Në këtë ajet përmenden katër gjendje të prindërve përkitazi me fëmijët: dikujt i fal vetëm vajza, dikujt vetëm djem, dikujt edhe vajza edhe djem, e dikujt as djem as vajza dhe kështu gjendjet e tilla nuk janë çështje rasti, por çështje të diktuara nga dija, plani dhe urtësia e Zotit fuqiplotë.

Sikurse edhe pejgamberëve të tjerë që Zoti u dha shpallje. Muhammedit i thotë se edhe ty të dhamë shpalljen që është si shpirt, sepse shpallja jote, Kur'ani, ngjall zemrat si shpirti që ngjall trupin kur i bashkohet. Madje, i thuhet Muhammedit se më parë nuk ke ditur as çka është shpallja, as çka është besimi i drejtë, e Kur'ani është dritë që udhëzon; ti me anën e Kur'anit udhëzon për në rrugën e drejtë.

Në këto ajete të fundit, jepet një sqarim se si Zoti i madhëruar u ofroi dituri, njohje, shpallje, frymëzim njerëzve në këto tri mënyra:

- Në mënyrë frymëzimi: njeriu frymëzohet në shpirtin e vet për ndonjë punë a ide dhe e di se ai ngacmim shpirtëror është prej Zotit, pse është frymëzim për mirë e mbarë. Nëse ngacmimi është për ndonjë punë të keqe, ai është cytje nga djalli.

Për punë ose ide të mbara e të mira, janë frymëzuar pejgamberët e edhe njerëz të tjerë të mirë, si nëna e Musait, nëna e Isait, ai besimtari i familjes së faraonit e shumë të tjerë. Të gjithë të frymëzuarit e kuptojnë se është udhëzim prej Zotit, andaj në zbatimin e detyrës me të cilën udhëzohen, nuk shprehin kurrfarë luhatshmërie, por të vendosur zbatojnë, f.v. Ibrahimi deshi ta therë djalin, nëna e Musait e hodhi atë në lumë, Musai i ra me shkop detit dhe u fut në të etj.

Kur është fjala për frymëzimin e gjallesave të tjera si të bletës, të thneglës, të pupëzës etj., aty ka të bëhet me një lloj instinkti të tyre, e kur është fjala për sendet e ngurta, si toka, qielli etj.,atëherë frymëzimi ka të bëjë me gjendjen e tyre.



**11. Dhe Ai që lëshon nga qielli ujë** *(shi)* **me masë. Ne i japim me të jetë një vendi të vdekur. Ja, kështu edhe ju do të nxirreni** *(të gjallë nga varrezat)*;

**12. Dhe Ai që krijoi të gjitha llojet** *(çiftet)* **dhe ju mundësoi të udhëtoni hipur në anije ose në kafshë.**

**13. Të uleni mbi to dhe atëherë, pasi të jeni vendosur mbi to, ta përkujtoni të mirën që u dha Zoti juaj e të thoni: "Falënderuar qoftë Ai që i nënshtroi këto për neve, sepse ne nuk do të kishim mundësi ta bënim këtë.**

**14. Dhe ne me siguri do të kthehemi te Zoti ynë!"**

**15. Megjithatë** *(pranuan se Zoti është i vetmi krijues)*, **ata i përshkruan Atij pjesë** *(fëmijë)* **nga robërit e Tij. Njeriu i tillë njëmend është mohues i hapët.**

**16. A mos Ai nga ato që krijoi, për vete përcaktoi vajza, kurse juve u dalloi me djem?**

**17. E kur ndonjëri Prej jush lajmërohet me** *(lindje të vajzës)* **atë që ia pat përshkruar Zotit shembull, fytyra e tij, nxihet dhe i zihet fryma.**

**18. A, atë që rritet me stoli, e në dialog është i paqartë** *(ia përshkruajnë Zotit)*?

**19. Edhe engjëjt që janë adhurues të Zotit i quajnë femra? A prezentuan ata krijimin e tyre** *(melekëve)*? **Dëshmia e tyre do të regjistrohet dhe ata do të merren në pyetje.**

**20. Ata pastaj thanë: "Sikur të kishte dashur Allahu, ne nuk do t'i adhuronim ata** *(as idhujt e as melaiket)*. **Ata nuk kanë për këtë** *(që thonë)* **ndonjë fakt, ata vetëm gënjejnë".**

**21. A mos u kemi dhënë ndonjë libër para tij** *(para Kur'anit)*, **ata i përmbahen atij?**

**22. Jo, por ata thanë: "Ne i kemi gjetur të parët tanë në këtë fé dhe vazhdojmë gjurmëve të tyre".**

---

Muhammedi është frymëzuar në këtë mënyrë shumë herë rreth shpjegimit të domethënies së ndonjë ajeti,të ndonjë hadithi kudsij ose të ndonjë pune tjetër,që për neve është hadith prej tij,por kjo mënyrë e frymëzimit,nuk ka të bëjë me Kur'anin.

- Në mënyrën pas perdës: Pejgamberi e dëgjon fjalën e Zotit, por jo në aso kushtesh sikundër i flasim ne njëri-tjetrit dhe sikundër e dëgjojmë ne njëri-tjetrin. Kjo bëhet në një gjendje të jashtëzakonshme, në një gjendje jashtë suazave të mundësisë dhe të aftësisë së njeriut, andaj edhe thuhet "**pas perdës**". Fjalën e Zotit e dëgjoi Musai në kodrën Tur, kurse Muhammedi e dëgjoi natën e Miraxhit, por as kjo mënyrë nuk është e Kur'anit, sepse Pejgamberi dëgjon fjalët e Zotit, i kupton dhe duhet të veprojë ashtu si porositet, e nuk është i obliguar t'i thotë ato fjalë që i dëgjon, por vetëm t'i kuptojë e të veprojë sipas tyre.

- Në mënyrë të frymëzimit përmes engjëllit të dërguar prej Zotit:Kjo është mënyra e shpalljes së Kur'anit;është mënyra më e vështirë për Pejgamberin, sepse Pejgamberit i duhet domosdo të bëjë shndërrime kimike në vetë gjendjen e tij trupore, në të vërtetë, fuqinë dhe kompetencën e merr shpirti, pse meleku është krijesë e lartë, atij mund t'i afrohet vetëm ndonjë qenie që është e lartë. Te njeriu qenie e tillë është shpirti dhe ashtu vetëm në atë gjendje Pejgamberi është i aftë të pranojë atë që ia komunikon meleku. Është gjendje e rëndë dhe e vështirë, por është më e sigurta. Në këtë mënyrë iu shpall Pejgamberit i tërë Kur'ani. Xhibrili ia tha fjalët që i dëgjoi prej Zotit dhe Muhammedi ishte i obliguar t'i thotë ato fjalë ashtu si ia tha Xhibrili, e ai pra është Kur'ani.

Xhibrili iu ka paraqitur Muhammedit në formë të njeriut, i cili e ka udhëzuar dhe e ka mësuar, por ajo nuk është Kur'ani, sepse në atë rast Muhammedi nuk ka pasur nevojë të bëjë ndonjë shndërrim në qenien e vet, ka qëndruar ashtu normal si ka qenë gjithnjë, kështu që ajo nuk është gjendje e përshtatshme për t'iu shapllur Kur'ani. Pra i tërë Kur'ani është i shpallur vetëm sipas mënyrës së tretë.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures Shura. Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*



**23. Ja pra, Ne nuk kemi dërguar para teje pejgamber në ndonjë vendbanim, që të mos i ketë thënë paria e begatshme e tij: "Ne i gjetëm të parët tanë në këtë fé dhe ne jemi të orientuar gjurmëve të tyre".**

**24. Ai tha: "A edhe nëse u kam sjell rrugë më të mirë nga ajo që i gjetët të parët tuaj?" Ata thanë: "Ne nuk i besojmë asaj me çka ju jeni dërguar!"**

**25. Atëherë Ne ndërmorëm ndëshkime kundër tyre, e shih si ishte përfundimi i gënjeshtarëve****

**26.** ***(Përkujto, o i dërguar)*** **Kur Ibrahimi babait të vet dhe popullit të tij i tha: "Unë jam i larguar prej asaj që adhuroni ju,**

**27. përveç Atij që më krijoi, dhe që Ai do të më drejtojë!"**

**28. Dhe ai** ***(Ibrahimi)*** **e la të përjetshme atë fjalë** ***(besimin në një Zot)*** **ndër pasardhësit e vet me shpresë që ata të kthehen prej rrugës së gabuar në rrugën e drejtë.**

**29. Por, Unë u dhashë mundësi këtyre dhe të parëve të tyre të kënaqen derisa nuk u erdhi e vërteta dhe i dërguari me fakte.**

**30. Po, kur u erdhi atyre e vërteta, ata thanë: "Kjo është magji, dhe se ne kësaj nuk i besojmë!"**

**31. Pastaj thanë: "Përse të mos i ketë zbritur ky Kur'an një njeriu të madh nga dy qytete?"**

**32. A thua ata e përcaktojnë mëshirën** ***(pejgamberllëkun)*** **e Zotit tënd? Ne kemi përcaktuar ndër ta gjendjen e jetës në këtë botë; Ne kemi dalluar disa në shkallë më të lartë se të tjerët, që të shfrytëzojnë njëri-tjetrin për shërbime. E mëshira** ***(caktimi për pejgamber)*** **e Zotit tënd është shumë më e dobishme se ajo që ata grumbullojnë.**

**33. E sikur të mos ishte që njerëzit** ***(do të lakmonin)*** **të jenë të një feje** ***(jobesimtarë)*****, Ne atyre që nuk e besojnë Zotin do t'ua bënim pullazet e shtëpive të tyre nga argjendi si dhe shkallët nga argjendi, mbi të cilat ata do të ngriteshin.**

---

* Zoti xh. sh. betohet në Kur'anin, i cili në rrethin më të lartë të engjëjve gëzon një famë të madhe dhe që në Levhi Mahfudh ka autoritet të lartë, ashtu që do të duhej ta madhërojnë e çmojnë edhe banuesit e tokës, e nëse disa prej tyre e refuzojnë dhe e konsiderojnë gënjeshtër, ai qëndrim i tyre nuk ndikon në mëshirën e Zotit, i cili nuk ndërpreu këshillat dhe udhëzimet, por gjithnjë i thirri në rrugën e hajrit.

Edhe idhujtarët e dinin se Zoti i krijoi qiejt e tokën, se Ai u bëri të mundshme jetën në tokë, u fali shi dhe ngjalli bimët, krijoi të gjitha llojet e krijesave të të dy gjinive, por nga mendjelehtësia e tyre lutnin dhe sende të tjera pos Tij. Besimtarët porositen që në shenjë mirënjohjeje ndaj Zotit, kur të hipin në ndonjë mjet udhëtimi, duhet ta thonë këtë shprehje **"Subhanel ledhi..."** deri te **"munkalibunë"**.

Në kohën e injorancës, ndër idhujtarët arabë, vajzat ishin të urrejtura, e megjithatë, ata thoshin për engjëjt se janë të gjinisë femërore dhe se janë fëmijë të Zotit. Madje, ndiqnin adetet e shëmtuara të të parëve të tyre, e nuk orientoheshin me mësimet e Kur'anit. Si fajtorë kryesorë për refuzimin e mësimeve, që u sillnin pejgamberët nga ana e Zotit, ishin pasanikët, që ishin të mësuar të jetonin të shfrenuar nga çdo rregull e normë morale, por gjithnjë e vuajtën ndëshkimin që e merituan.



34. E edhe dyert e shtëpive të tyre nga argjendi edhe kolltukët, mbi të cilët do të mbështeteshin.

35. Edhe stoli të ndryshme *(ari etj)*. E, të gjitha këto nuk janë gjë tjetër pos kënaqësi e jetës së kësaj bote, kurse bota e ardhshme te Zoti është për besimtarët e ruajtur.

36. Kush mbyll sytë para këshillave të Zotit, atij ia shoqërojmë një djall që nuk i ndahet kurrë.

37. E ata *(djajt)* do t'i shmangin nga rruga e drejtë, kurse *(jobesimtarët)* mendojnë se janë duke i udhëzuar.

38. E kur të vijë ai *(jobesimtari)* para nesh,do të thotë:"Ah,të kishim qenë larg mes vete sa lindja me perëndimin;sa shok i keq je ti!"

39. Dhe sot, për shkak se ishit zullumqarë, shoqërimi juaj nuk do t'ju bëjë dobi në vuajtjet tuaja.

40. A mos ti do ta bësh të dëgjojë i shurdhëti, ose ta drejtosh të verbërin, apo atë që është zhytur në humbje të thellë?

41. E, nëse të tërheqim ty *(të marrim jetën ose të shpërngulim)*, Ne patjetër do t'u hakmirremi atyre.

42. Ose, mund të bëjmë që ti ta shohësh atë që Ne u premtuam *(dënimin)*, ngase Ne kemi fuqi kundër tyre.

43. Andaj, ti përmbaju asaj që po të shpallet, e s'ka dyshim se ti je në rrugë të drejtë.

44. Dhe se ajo *(shpallja)* është lëvdatë e madhe për ty dhe për popullin tënd dhe për këtë *(lëvdatë)* më vonë do të përgjigjeni.

45. E ti, pra, pyeti ata të dërguarit që i dërguam para teje, a kemi lejuar që në vend të Allahut të adhurohen zota të tjerë?*

46. Ne e patëm dërguar Musain me argumentet tona te faraoni dhe rrethi i tij, e ai tha: "Unë jam i dërguari i Zotit të gjithësisë!"

47. E kur u solli ai argumentet Tona, ata u tallën me to.

---

* Ibrahimi ishte ai që u largua prej adhurimit të idhujve, e besoi dhe e adhuroi një Zot të vetëm, Allahun, dhe besimi i tij mbeti i përjetshëm për pasardhësit e tij; mirëpo, mekasit edhe pse ishin pasardhës të Ibrahimit, u mashtruan, u dhanë pas kënaqësive të kësaj bote dhe iu shmangën besimit të drejtë. Madje, edhe kur u erdhi e vërteta, Kur'ani dhe pejgamberi, ata e quajtën magji. Ata vajtën dhe më larg dhe supozuan se Kur'ani do të duhej t'i zbritej ndonjë njeriu të madh, të autoritetshëm, Velid ibni Mugires nga Meka, ose Urve bin Mes'ud Thekafiut nga Taifi, e jo Muhammedit jetim e varfanjak!

Gjithnjë ka qenë *(dhe është)* mendimi i të padijshëmve se i madh është ai që ka pasuri e famë, ndërsa te njerëzit e dijshëm i madh është ai shpirtpastri, shpirtlarti, e kush ishte më shpirtlartë se Muhammedi?

Prandaj, Zoti refuzon atë bindje të gabuaır të tyre e u thotë: A ju do të caktoni se kush do të duhej të jetë pejgamber, a nuk e dini se Ne e bëjmë edhe përcaktimin e çështjeve që nuk kanë aq shumë rëndësi, siç është çështja e pasurisë në këtë jetë dhe e varfërisë, a menduat se çështjen më të rëndësishme, pejgamberllëkun do ta lëmë në duar të tjetërkujt? Ne kemi përcaktuar që dikush të jetë i pasur, dikush i mesëm e dikush i varfër për hir të ekuilibrit të jetës së bashkësisë njerëzore, përndryshe do të paralizohej jeta sikur të gjithë të ishin të pasur apo të gjithë të varfër.



48. Dhe Ne nuk u treguam asnjë mrekulli *(ndëshkuese)* që nuk ishin më të mëdha se njëra-tjetra dhe ashtu i ndëshkuam në mënyrë që të tërhiqeshin nga rruga që praktikonin.

49. Dhe ata thanë: "O ti magjistar, lute për ne Zotin tënd sipas besës që të ka dhënë *(të na e largojë dënimin)* se ne po besojmë!"

50. E kur ua hoqëm atyre dënimin, qe, ata e thyen besën.

51. Ndërsa, faraoni thirri popullin e vet e tha: "O popull imi, a nuk është imi pushteti i Egjiptit *(i Misirit)* dhe i këtyre lumenjve që rrjedhin nën pallatin tim, a nuk po shihni?"

52. Pra, unë jam më i mirë se ky qyqar që mezi flet!

53. Përse nuk i janë vënë atij bylyzykë nga ari, ose të kenë ardhur bashkë me të engjëjt shoqërues?

54. Dhe ashtu ai e frikësoi popullin e vet, e ata e respektuan, por ata ishin vërtet popull i shkatërruar.

55. Kur ata nxitën hidhërimin Tonë, Ne iu hakmorëm atyre dhe i përmbytëm të gjithë.

56. Dhe i bëmë ata shembull e përvojë për të tjerët.

57. Kur iu përmend popullit tënd si shembull biri i Merjemes, ata brohoritën.

58. Dhe thanë: "A janë më të mirë zotat tanë apo ai?" Ata nuk të thanë atë, vetëm si polemikë, por ata janë njerëz ngatrrestarë.

59. Ai *(Isai)* ka qenë vetëm një rob, të cilin e bëmë pejgamber dhe e bëmë shembul të jashtëzakonshëm si përvojë për beni israilët.

60. Po sikur të duam Ne, do të bënim prej jush engjëj që do t'ju zëvendësonin në tokë.

---

Këtë ligj të Zotit mund ta vërejmë te i dobëti, te jo i shkathëti, te jo oratori, por edhe te ai i pasuri e i forti, te i shkathëti, te oratori etj.

Zoti ka mundësi t'i bëjë të pasur pa masë ata që nuk besojnë, por në atë mosbesim do të lakmonin edhe të tjerët për hir të pasurisë, ka mundësi t'i bëjë të pasur pa masë ata që besojnë dhe njerëzit të lakmojnë në besim për hir të pasurisë e të bëhen të gjithë besimtarë, por besimi i tillë do të ishte formalitet, hipokrizi. Prandaj, mbetet e drejtë ajo siç e ka caktuar Zoti, e jo si mendojnë njerëzit.

Njeriun, që ua kthen shpinën mësimeve të Zotit, e shoqëron dreqi, e mashtron e mëson mbrapsht e në ditën e kijametit do ta shohë gabimin e vet, gabimin e shoqërisë së keqe, e cila nuk do t'i ndihmojë fare në lehtësimin e vuajtjeve.

Besimi në një Zot ka qenë mësim i të gjithë pejgamberëve, andaj, Muhammedit i thuhet t'i përmbahet Kur'anit, i cili ia rrit famën atij dhe atyre që e përqafojnë.



**61. E ai** *(Isai)* **është parashenjë e momentit** *(e kijametit)*, **pra kurrsesi mos dyshoni në të** *(në katastrofë)* **dhe eni pas meje kjo është rrugë e drejtë.**

**62. E të mos u pengojë djalli, se ai për ju është armik i hapët.**

**63. Po kur Isai erdhi me argumente tha: "Erdha te ju me pejgamberllëk dhe erdha t'ju sqaroj atë pjesë që e kundërshtonit, pra kini frikë Allahun dhe më respektoni mua!**

**64. S'ka dyshim, Allahu është Ai Zoti im dhe Zoti juaj, andaj Atë adhuronie! Kjo është rrugë e drejtë!"***

**65. Dhe grupet u përçanë mes vete, e të mjerët ata që janë zullumqarë nga dënimi i ditës së dhembshme.**

**66. Nuk presin tjetër ato** *(grupe)* **përveç katastrofën t'u vijë befas duke mos e hetuar fare.**

**67. Atë ditë shokët e ngushtë do të jenë armiq të njëri-tjetrit, përveç atyre që ishin të sinqertë në miqësi.**

**68.** *(Atyre besimtarëve, që ishin shoqëruar për hir të Zotit, u thuhet )*: **"O adhuruesit e Mi, sot nuk ka as frikë për ju, e as që do të jeni të pikëlluar!"**

**69.** *(Robërit e Mi)* **të cilët besuan argumentet Tona dhe ishin myslimanë.**

**70. Hyni në xhennet, ju dhe gratë tuaja, të gëzuar!**

**71. Atyre u shërbejnë me enë e gastare nga ari, aty do të kenë çka t'u dëshirojë shpirti dhe t'u kënaqet syri. Ju do të jeni aty përgjithmonë.**

**72. E ky është xhenneti që u është dhënë për atë që keni punuar.**

**73. Aty keni shumë pemë prej të cilave do të hani.**

---

* Tregimi rreth Musait dhe rreth faraonit, jep shenjë se burimi i urrejtjes dhe i arrogancës është i njëjtë. Idhujtarët mekas kërkonin një njeri të madh për pejgamber, e faraoni krenohej me pasuri e pushtet dhe nuk pranonte rrugën e drejtë, që ia ofronte Musai. Faraoni përqeshte Musain pse nuk ishte orator i mirë dhe pse nuk ishte i stolisur me ar si stoliseshin sunduesit e tyre, madje edhe pse nuk kishin ardhur me të edhe engjëj.

Kur'ani u tha beni israilëve se Isai është shembull në virtyte e në sjellje dhe si i tillë, arriti gradën më të lartë kur Zoti e zgjodhi për pejgamber. Ai nuk ishte djalë i Zotit, por rob i Tij, sikurse edhe robërit e tjerë. Kur u tha Kur'ani idhujtarëve e paganëve se: Ju dhe çka adhuroni pos Allahut, jeni lëndë e zjarrit të xhehenemit - ata nga gëzimi bërtitën dhe brohoritën, pse menduan se edhe Isai është në të njëjtën pozitë me zotat e tyre. Në të vërtetë, kur shpalli Kur'ani se të gjithë të adhuruarit, pos Allahut, do të jenë lëndë e zjarrit, idhujtarët thanë: "A është fjala vetëm për idhujt tanë, që ne i adhurojmë, apo edhe për të gjithë të adhuruarit e tjerë?" Pejgamberi u tha: "Të gjithë". Atëherë ata thanë: "Të krishterët e adhurojnë Isain, jehuditë Uzejrin, disa fise adhurojnë engjëjt pra derisa edhe këta do të jenë në xhehenem, le të jenë edhe zotat tanë!? Në një moment Pejgamberi heshti, e ata menduan se e mundën me fakte; atëherë u shpall ajeti: 101, kaptina Enbija.

Idhujtarët nuk e kuptuan edhe shprehjen e Kur'anit "ma" - çka dhe "men" - kush.

Kur'ani vërtetoi se Isai ishte pejgmaber i Zotit dhe se ishte si shenjë paralajmëruese për afërsinë e katastrofës së përgjithshme të kësaj bote. E vetë Isai i thirri njerëzit në besimin e drejtë, në Allahun.

إِنَّ ٱلْمُجْرِمِينَ فِى عَذَابِ جَهَنَّمَ خَٰلِدُونَ ﴿٧٤﴾ لَا يُفَتَّرُ عَنْهُمْ وَهُمْ
فِيهِ مُبْلِسُونَ ﴿٧٥﴾ وَمَا ظَلَمْنَٰهُمْ وَلَٰكِن كَانُوا۟ هُمُ ٱلظَّٰلِمِينَ ﴿٧٦﴾
وَنَادَوْا۟ يَٰمَٰلِكُ لِيَقْضِ عَلَيْنَا رَبُّكَ ۖ قَالَ إِنَّكُم مَّٰكِثُونَ ﴿٧٧﴾ لَقَدْ
جِئْنَٰكُم بِٱلْحَقِّ وَلَٰكِنَّ أَكْثَرَكُمْ لِلْحَقِّ كَٰرِهُونَ ﴿٧٨﴾ أَمْ أَبْرَمُوٓا۟ أَمْرًا
فَإِنَّا مُبْرِمُونَ ﴿٧٩﴾ أَمْ يَحْسَبُونَ أَنَّا لَا نَسْمَعُ سِرَّهُمْ وَنَجْوَىٰهُم ۚ بَلَىٰ
وَرُسُلُنَا لَدَيْهِمْ يَكْتُبُونَ ﴿٨٠﴾ قُلْ إِن كَانَ لِلرَّحْمَٰنِ وَلَدٌ فَأَنَا۠ أَوَّلُ
ٱلْعَٰبِدِينَ ﴿٨١﴾ سُبْحَٰنَ رَبِّ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضِ رَبِّ ٱلْعَرْشِ
عَمَّا يَصِفُونَ ﴿٨٢﴾ فَذَرْهُمْ يَخُوضُوا۟ وَيَلْعَبُوا۟ حَتَّىٰ يُلَٰقُوا۟ يَوْمَهُمُ
ٱلَّذِى يُوعَدُونَ ﴿٨٣﴾ وَهُوَ ٱلَّذِى فِى ٱلسَّمَآءِ إِلَٰهٌ وَفِى ٱلْأَرْضِ
إِلَٰهٌ ۚ وَهُوَ ٱلْحَكِيمُ ٱلْعَلِيمُ ﴿٨٤﴾ وَتَبَارَكَ ٱلَّذِى لَهُۥ مُلْكُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ
وَٱلْأَرْضِ وَمَا بَيْنَهُمَا وَعِندَهُۥ عِلْمُ ٱلسَّاعَةِ وَإِلَيْهِ تُرْجَعُونَ
﴿٨٥﴾ وَلَا يَمْلِكُ ٱلَّذِينَ يَدْعُونَ مِن دُونِهِ ٱلشَّفَٰعَةَ إِلَّا مَن
شَهِدَ بِٱلْحَقِّ وَهُمْ يَعْلَمُونَ ﴿٨٦﴾ وَلَئِن سَأَلْتَهُم مَّنْ خَلَقَهُمْ
لَيَقُولُنَّ ٱللَّهُ ۖ فَأَنَّىٰ يُؤْفَكُونَ ﴿٨٧﴾ وَقِيلِهِۦ يَٰرَبِّ إِنَّ هَٰٓؤُلَآءِ قَوْمٌ
لَّا يُؤْمِنُونَ ﴿٨٨﴾ فَٱصْفَحْ عَنْهُمْ وَقُلْ سَلَٰمٌ ۚ فَسَوْفَ يَعْلَمُونَ ﴿٨٩﴾



**74. Ndërkaq, kriminelët janë në vuajtje të përjetshme të xhehenemit.**

**75. Atyre as nuk u lehtësohet** *(vuajtja)* **dhe aty janë të dëshpruar.**

**76. Ne nuk u bëmë atyre padrejtësi, por ata vetë kanë qenë horra.**

**77. Dhe ata thërrasin: "O malik, le të na e marrë shpirtin Zoti yt!" ai thotë: "Ju do të jeni aty përgjithmonë!"**

**78. Ne u patëm sjellë të vërtetën, por shumica prej jush ishit urrejtës të së vërtetës.**

**79. A mos vendosët për ndonjë çështje** *(grackë kundër Muhammedit)***, por edhe Ne kemi vendosur** *(ta ndihmojmë)***.**

**80. A mendojnë se Ne nuk dëgjojmë ndjenjën e fshehtë të tyre dhe bisedën mes tyre? Po, e dëgjojmë dhe të dërguarit tonë** *(engjëjt përcjellës)* **që janë pranë tyre, shkruajnë.**

**81. Thuaj: "Sikur Mëshiruesi** *(Allahu)* **të kishte fëmijë, unë do të jem i pari adhurues** *(pse unë e di më së miri se ajo është gënjeshtër)***!"**

**82. Larg asaj është Zoti i qiejve e i tokës, Zoti i Arshit, nga ajo që ata i përshkruajnë.**

**83. Po ti, lëri ata të zhyten edhe më thellë dhe të argëtohen derisa të arrijnë në ditën që u është përcaktuar.**

**84. Ai është që në qiell është Allah dhe në tokë Allah, Ai është i urti, i dijshmi.**

**85. I lartësuar qoftë Ai, që vetëm i Tij është sundimi i qiejve e i tokës dhe çka ka ndërmjet tyre dhe vetëm Ai di për momentin e kijametit dhe te Ai ktheheni.**

**86. Ata që i adhuruan pos Tij, nuk mund të ndërmjetësojnë** (të bëjnë shefaat)**përveç kush dëshmoi të vërtetën, e ata e dinë.**

**87. Po nëse ti i pyet: Kush i krijoi ata, me siguri do të thonë: "Allahu!" E si pra, i kthejnë shpinën?**

**88.** *(Zoti e di)* **Edhe thënien e tij** *(të Muhammedit)***: "O Zoti im, këta janë një popull që nuk beson!"**

**89.** *(E, Zoti iu përgjegj)***: Hiqu tyre pra, dhe thuaj: "Qofshi braktisur, e më vonë do ta kuptojnë!"***

---

* Edhe pse Isai mësoi se ishte rob dhe pejgamber i Zotit një, ithtarët pas tij u përçanë, pse disa menduan drejt, për Isain si rob dhe i dërguar i Zotit, disa thanë për të se është zot.

Të gjithë të shoqëruarit në këtë jetë të dynjasë për qëllime të interesit, do të jenë armiq ndaj njëri-tjetrit në ditën e gjykimit, përveç atyre që u miqësuan për hir dhe në rrugën e Zotit.

Malik quhet kryeroja e zjarrit të xhehenemit. Atij i luten ata të xhehenemit që t'ua lehtësojë sadopak vuajtjet, por lutja nuk u pranohet.

Të vërtetën e dëshmuan: Isai, Uzejri dhe engjëjt, këta mund të bëjnë shefaat me lejen e Zotit, edhe pse dikush i adhuroi pa vend.

*Me ndihmën e Zotit, të madhëruar, përfundoi përkthimi dhe komentimi i Suretuz Zuhruf. Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*

# SURETU ED DUHANË
## KAPTINA 44

*E zbritur në Meke, pas kaptinës Ez Zuhruf, ajete: 59*

*Në këtë sure, përveç synimeve që kanë pjesët e zbritura të Kur'anit në Meke, bëhet fjalë rreth natës së bekuar, natës së "Kadrit", në të zbriti Kur'ani në qiellin e dynjasë ose në të cilën filloi shpallja e tij. Ndoshta ajo është nata në të cilën plani për çështjen e krijesave u bëhet i njohur melekëve kompetentë për ato çështje.*

*Qëndrimit të idhujtarëve kundër Muhammedit, kundër Kur'anit dhe kundër myslimanëve, i bëhet vërejtje me tregimin rreth faraonit dhe ithtarëve të tij se si për shkak të zullumit, Zoti i shkatërroi dhe të gjitha ato të mira të tyre ua la trashëgim beni israilëve besimtarë. Mundet që edhe hadithi i Pejgamberit: "Kush e mundon fqinjin, ia lë trashëgim shtëpinë", të jetë i mbështetur në këto thënie të Kur'anit.*

*Sureja përfundon me rrëfimin për gjendjen që do ta kenë mizorët dhe për gjendjen e njerëzve të devotshëm e të ruajtur prej punëve të këqija.*

*Quhet: "**Suretud Duhanë**" - kaptina e tymit, ngase Allahu u tërheq vërejtjen jobesimtarëve me skamje e uri dhe me atë tym që gati i shkatërroi, e ndoshta është fjala për tymin që do të shfaqet si parashenjë, se katastrofa e përgjithshme është afër.*



## SURETU ED DUHANË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Há, Mimë.**

**2. Pasha librin sqarues** *(të së drejtës nga e kota!)*

**3. Ne e zbritëm ate në një natë të bekuar** *(në natën e begatshme të kadrit)***. Ne dëshiruam t'u tërheqim vërejtjen, e njerëzit të jenë të gatshëm.**

**4. Në atë** *(natë)* **zgjidhet çdo çështje në mënyrë të prerë.**

**5. Urdhër i përcaktuar nga Vetë Ne. S'ka dyshim se Ne dërguam të dërguar.**

**6.** *(E zbritëm)* **Nga mëshira e Zotit tënd; Ai është Ai dëgjuesi, i dijshmi.**

**7. Zoti i qiejve e i tokës dhe çka ka ndërmjet tyre, nëse jeni të bindur.**

**8. Nuk ka Zot tjetër, vetëm Ai që jep jetë e vdekje, Zoti juaj dhe Zoti i prindërve tuaj të lashtë.**

**9. Por jo, ata** *(idhujtarët)* **janë në dyshim, janë duke luajtur.**

**10. Ti pra, prite ditën kur qielli sjell një tym konkret.**

**11. Ai** *(tymi)* **i përfshinë njerëzit. Ky është një ndëshkim i mundimshëm.**

**12.** *(Ata thonë)* **Zoti ynë, largoje prej nesh dënimin, ne do të besojmë.**

**13. Prej nga atyre ajo këshillë** *(ai mësim)***, kur atyre u pat ardhur pejgamber me argument** *(e nuk besuan)***?**

**14. Po ia kthyen shpinën atij** *(pejgamberit)* **dhe i thanë: "I mësuar prej dikujt, i çmendur".**

**15. Ne do t'ua largojmë dënimin për pak kohë, por ju do t'i ktheheni kotësisë.**

**16.** *(Përkujto)* **Ditën kur do t'i kapim me atë rrëmbimin Tonë të fuqishëm e do t'u hakmerremi.**

**17. Ne përpara tyre e vumë në sprovë popullin e faraonit, dhe i pat ardhur i dërguar i ndershëm.**

**18.** *(U pat thënë)*: **"Të m'i dorëzoni robërit e Allahut, se unë jam i dërguar besnik te ju.**



**19. E mos bëni mendjemadhësi ndaj Allahut, unë ju sjell argument të sigurt.**
**20. Unë i jam mbështetur Zotit tim dhe Zotit tuaj nga *(Kërcënimi)* që të më gurëzoni *(më mbytni)*.**
**21. E nëse nuk më besoni, atëherë hiqnu meje *(më lini të lirë)*!"**
**22. E thirri Zotin e vet: "Këta janë popull kriminelë".**
**23. *(Ne i thamë)* Tërhiqu me robërit e Mi natën, se do të jeni të ndjekur.**
**24. Dhe lëre detin ashtu të qetë *(të hapur)* se ata janë ushtri që do të përmbytet.**
**25. Sa kopshte e kroje kanë lënë!**
**26. Edhe ara të mbjella e vende të bukura.**
**27. Dhe sa të mira që i kanë përjetuar.**
**28. Ja, ashtu atë ua lëmë në trashëgim një populli tjetër.**
**29. Për ta nuk qajtën as qielli e as toka dhe atyre nuk iu dha afat.***
**30. Ndërsa Ne i shpëtuam beni israilët prej vuajtjeve nënçmuese,**
**31. Prej faraonit. Vërtet, ai ishte mizor i pakufishëm.**
**32. Ne i patëm zgjedhur ata *(besimtarët beni israilitë)* me vetëdije ndër njerëzit e asaj kohe.**
**33. Dhe u dhamë argumente *(mrekulli)* në të cilat patën përvojë të qartë.**
**34. E këta *(populli yt)* me siguri do të thonë:**
**35. "S'ka tjetër, vetëm ajo vdekja jonë e parë dhe ne nuk do të ringjallemi!**
**36. Nëse jeni të vërtetë çka thoni *(u thonë Muhammedit e besimtarëve)*, na i sillni pra *(në jetë)* etërit tanë *(të vdekur)*!"**
**37. A janë ata *(idhujtarët)* më të fortë, apo populli i Tubeit dhe ata që ishin përpara tyre. Ne ata i zhdukëm, sepse ishin kriminelë.**
**38. Ne nuk i krijuam qiejt e tokën dhe çka ka ndërmjet tyre, pa një qëllim.**
**39. Por, Ne i krijuam të dyja me qëllim të caktuar, mirëpo shumica e tyre nuk dinë.**

---

* Zoti betohet në Kur'anin, në librin që sqaroi se cila është rruga e drejtë dhe cila e gabuar.

Nata që zbriti Kur'ani ishte nata e kadrit, zbriti në qiellin e dynjasë përnjëherë, pastaj ia zbriti Pejgamberit Xhebraili pjesë-pjesë. Quhet natë e bekuar, ngase është natë e të gjitha të mirave për dynja e për ahiret. Zoti, nga mëshira e vet dërgon pejgamberë dhe shpall libra duke u tërhequr njerëzve vërejtjen për pasojat që mund t'i godasin.

Sipas Ibni Mes'udit; kurejshitët e kundërshtuan shumë Pejgamberin, e ai e luti Zotin t'i ndëshkojë. Lutja iu pranua dhe ata i kapi një skamje e uri e madhe sa që kur shikonin qiellin e shihnin si tym. E lutën Pejgamberin të kërkojë prej Zotit shi dhe ai e luti dhe u ra shi, por ata sërish iu kthyen të mbrapshtës.

Sipas Ibni Abasit: Tymi i përmendur në këtë ajet është parashenjë e kijametit që do të ndodhë më vonë, e besimtari do të vuajë prej tij si kur i bie flama,jobesimtari dhe munafikët do të kenë kokëdhembje të madhe, tymi do t'u hyjë në bark e do t'u dalë për hundësh, për veshë dhe nga prapa.

Tregimi i faraonit dhe i popullit të tij përmendet si shembull i pasojave të zullumit dhe se për zullumqarët nuk pikëllohet askush.

Thuhet se për besimtarin qajnë edhe toka edhe qielli. Në tokë qan vendadhurimi dhe vendveprimi i mirë, ndërsa në qiell vendi ku ngritej vepra e mirë dhe thevabi. Ka mendime se ato qajnë edhe për atë që vdes në gurbet e jashtë familjes.



**40. S'ka dyshim se dita e kijametit ku kryhet gjykimi, është caktim i të gjithë atyre.**
**41. Në atë ditë nuk bën dobi asgjë miku për mikun, e as nuk mund të ndihmohen.**
**42. Përjashtim bën ai që e mëshiron Allahu, se Ai është ngadhënjyesi, i mëshirshmi.**
**43. Është e vërtetë se pema e Zekumit.**
**44. Do të jetë ushqim i mëkatarëve.**
**45. Vlon si katrani** ***(si pezhgveja)*** **në barqet.**
**46. Ashtu si vlon uji i valë.**
**47.** ***(U thuhet engjëjve për mëkatarin)*** **Rrëmbene e grahne në mes të xhehenemit.**
**48. Dhe hudhni mbi kokën e tij ujin e valë e shtonja mundimin.**
**49.** ***(I thuhet)*****: Shijoje! se ti je ai i forti, i autoritetshmi.**
**50. E ky është ai** ***(dënimi)*** **për të cilin dyshonit.**
**51. Vërtet, ata që i patën frikë Zotit, janë në vende të qeta.**
**52. Janë në xhennete e në burime që rrjedhin.**
**53. Veshin petka nga mëndafshi e kadifeja, ulur ballë për ballë.**
**54. Ja kështu, edhe i martojmë me bardhoshe symëdha** ***(me hyrija)*****.**
**55. Aty kërkojnë t'u sillen çdo lloj peme dhe aty janë të sigurt.**
**56. Aty nuk do të përjetojnë vdekjen, përveç asaj të parës në dynja. Ata i shpëtoi** ***(Allahu)*** **prej vuajtjeve të xhehenemit.**
**57.** ***(Ato të mira)*** **Janë dhuratë nga Zoti yt, e ai është ai shpëtimi i madh.**
**58. Ne ua bëmë të lehtë atë** ***(Kur'anin)*** **në gjuhën tënde ashtu që ata të marrin mësim.**
**59.** ***(Meqë nuk po marrin mësim)*** **Ti pra, prit, se edhe ata janë duke pritur.***

---

* Zoti xh. sh. i jepë kurajë Muhammedit se atë dhe besimtarët e tij do t'i shpëtojë prej torturave të idhujtarëve, siç e pat shpëtuar popullin beni israil prej faraonit.

Idhujtarët nuk besonin në ringjallje dhe për të mbrojtur bindjen e vet, kërkonin prej Muhammedit të ringjallë ndonjë nga të parët e tyre. Nuk mendonin se për shkak të krimit dhe të zullumit, Zoti kishte shkatërruar para tyre popuj që ishin shumë më të fortë, si atë të Tubeit - sundues i Jemenit, etj.

Zoti nuk e krijoi këtë botë shkel e shko, e krijoi me një qëllim të ckatuar, andaj duhet vepruar sipas porosive të Tij, pse në ditën e gjykimit, nuk mund ta ndihmojë askush tjetrin, pos ata që i mëshiron Allahu.

Kemi përmendur edhe më parë se pema zekum do të jetë ushqim i atyre në xhehenem. Ebu Xhehli, në shenjë talljeje me Kur'anin dhe Muhammedin, përgatit mazë dhe hurma e verë dhe u tha shokëve të vet, urdhëroni, kjo është ai zekumi që po e përmend Muhammedi. Në Luftën e Bedrit, Zoti e mposhti, ashtu që myslimanët e mbytën. Sigurisht ai do të ushqehet me zekumin e përmendur.

Këtu përmenden disa nga të mirat e xhennetit, të cilat do t'i gëzojmë përmenden ashtu si ne mund t'i kuptojmë, e ato do të jenë shumë më të mira.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i Suretud Duhanë. Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*

# SURETU EL XHATHIJE
## KAPTINA 45

*E zbritur në Meke, pas Suretud Duhanë, ajete: 37*

*Në përmasa të gjera edhe kjo kaptinë shtron çështjet themelore të besimit islam. Allahu i plotfuqishëm në sundimin e Tij, i gjithëdijshëm për robërit e vet, e shpalli Kur'anin kandil ndriçues për t'u ndriçuar njerëzve rrugën e fatbardhësisë dhe të hajrit.*

*Përmend se fuqia dhe mjeshtëria e përsosur e Zotit manifestohet në të gjitha krijesat në qiej e në tokë dhe atë mund ta kuptojnë të gjithë ata që me vëmendje përcjellin fjalët e Tij, e jo ata që nga inati ose mendjemadhësia nuk duan t'i vënë veshin, përkundrazi, edhe tallen.*

*Në këtë kaptinë bëhet një sqarim për drejtësinë e Zotit, e cila nuk do t'i konsiderojë të barabartë bamirësit dhe kriminelët, nuk do të jenë të njëjtë të dëmshmit me ata të dobishmit, sepse çdokush do të shpërblehet sipas besimit dhe punës së vet.*

*Mashtrimi pas dëshirave të epshit të shfrenuar, është shkak i humbjes së shikimit të drejtë e real ndaj çështjeve, ndaj, të tillët kurrë nuk do ta gjejnë të vërtetën.*

*Quhet: "**Suretul Xhathije**" - kaptina e gjunjëzimit. Nga frika se do të paraqiten të gjitha shënimet për veprat e bëra gjatë jetës dhe nga tmerri e paniku prej flakës së xhehenemit dhe gjendjes së trishtueshme që njerëzit kurrë nuk kanë mundur ta marrin me mend, disa bien në gjunj dhe aty, në atë moment dhe në atë gjendje të pikëllueshme do të manifestohet autoriteti i Muhammedit, pozita të cilën ia garantoi Zoti, "**Mekami mahmud**" dhe do të kihet shpresë në shefaatin e tij. O Zot, na udhëzo me mëshirën tënde që ta meritojmë atë shefaat!*



الجزء الخامس والعشرون — سورة الجاثية

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

حمٓ ١ تَنزِيلُ ٱلۡكِتَٰبِ مِنَ ٱللَّهِ ٱلۡعَزِيزِ ٱلۡحَكِيمِ ٢ إِنَّ فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ
وَٱلۡأَرۡضِ لَأٓيَٰتٖ لِّلۡمُؤۡمِنِينَ ٣ وَفِي خَلۡقِكُمۡ وَمَا يَبُثُّ مِن دَآبَّةٍ ءَايَٰتٞ
لِّقَوۡمٖ يُوقِنُونَ ٤ وَٱخۡتِلَٰفِ ٱلَّيۡلِ وَٱلنَّهَارِ وَمَآ أَنزَلَ ٱللَّهُ مِنَ ٱلسَّمَآءِ
مِن رِّزۡقٖ فَأَحۡيَا بِهِ ٱلۡأَرۡضَ بَعۡدَ مَوۡتِهَا وَتَصۡرِيفِ ٱلرِّيَٰحِ ءَايَٰتٞ لِّقَوۡمٖ
يَعۡقِلُونَ ٥ تِلۡكَ ءَايَٰتُ ٱللَّهِ نَتۡلُوهَا عَلَيۡكَ بِٱلۡحَقِّۖ فَبِأَيِّ حَدِيثِۭ بَعۡدَ
ٱللَّهِ وَءَايَٰتِهِۦ يُؤۡمِنُونَ ٦ وَيۡلٞ لِّكُلِّ أَفَّاكٍ أَثِيمٖ ٧ يَسۡمَعُ ءَايَٰتِ
ٱللَّهِ تُتۡلَىٰ عَلَيۡهِ ثُمَّ يُصِرُّ مُسۡتَكۡبِرٗا كَأَن لَّمۡ يَسۡمَعۡهَاۖ فَبَشِّرۡهُ بِعَذَابٍ أَلِيمٖ
٨ وَإِذَا عَلِمَ مِنۡ ءَايَٰتِنَا شَيۡـًٔا ٱتَّخَذَهَا هُزُوًاۚ أُوْلَٰٓئِكَ لَهُمۡ عَذَابٞ
مُّهِينٞ ٩ مِّن وَرَآئِهِمۡ جَهَنَّمُۖ وَلَا يُغۡنِي عَنۡهُم مَّا كَسَبُواْ شَيۡـٔٗا
وَلَا مَا ٱتَّخَذُواْ مِن دُونِ ٱللَّهِ أَوۡلِيَآءَۖ وَلَهُمۡ عَذَابٌ عَظِيمٌ ١٠ هَٰذَا
هُدٗىۖ وَٱلَّذِينَ كَفَرُواْ بِـَٔايَٰتِ رَبِّهِمۡ لَهُمۡ عَذَابٞ مِّن رِّجۡزٍ أَلِيمٌ ١١
۞ ٱللَّهُ ٱلَّذِي سَخَّرَ لَكُمُ ٱلۡبَحۡرَ لِتَجۡرِيَ ٱلۡفُلۡكُ فِيهِ بِأَمۡرِهِۦ وَلِتَبۡتَغُواْ مِن
فَضۡلِهِۦ وَلَعَلَّكُمۡ تَشۡكُرُونَ ١٢ وَسَخَّرَ لَكُم مَّا فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَمَا فِي
ٱلۡأَرۡضِ جَمِيعٗا مِّنۡهُۚ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ لَأٓيَٰتٖ لِّقَوۡمٖ يَتَفَكَّرُونَ ١٣

ثلاثة أرباع الحزب ٥٠

٤٩٩

## SURETU EL XHATHIJE

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Há, Mimë.**

**2. Zbritja e librit është prej Allahut, të gjithëfuqishmit, të urtit.**

**3. Për besimtarët ekzistojnë argumente në qiej dhe në tokë.**

**4. Për një popull që sinqerisht është i bindur ka argumente edhe në krijimin tuaj dhe në krijimin e shtazëve të përhapura.**

**5. Edhe në ndërrrimin e natës e të ditës, në atë furnizim që Allahu e lëshon prej qiellit dhe me te, pasi të ketë vdekur e ngjall tokën; edhe në qarkullimin e erërave për një popull që logjikon ka argumente.**

**6. Këto janë fakte të Allahut që po t'i lexojmë ty në mënyrë të saktë; cilës fjalë pra, pos fjalës së Allahut dhe argumenteve të Tij, ata i besojnë?**

**7. Çdo gënjeshtar e shumë mëkatarë është i shkatërruar.**

**8. Që i dëgjon ajetet e Allahut, të cilat i lexohen, e pastaj vazhdon prapë si mendjemadh sikur nuk i ka dëgjuar ato. Atë lajmëroje për një vuajtje të dhembshme.**

**9. Edhe kur mëson diçka prej ajeteve Tona, ai i merr ato për tallje. Për të tillët pason një dënim shtypës.**

**10. Përpara tyre e kanë xhehenemin *(që i pret)* dhe nuk do t'u bëjë dobi asgjë ajo që kanë fituar, e as ndihmësit që i adhuruan, pos Allahut. Ata do të përjetojnë një dënim të madh.**

**11. Ky *(Kur'ani)* është një udhërrëfyesë i plotë, e ata që nuk i pranuan ajetet e Zotit të tyre, i pret një dënim më i mundimshëm.**

**12. Allahu është Ai, që për ju e nënshtroi detin që me lejen e Tij të lundrojnë anijet nëpër të, që të kërkoni begatitë e tij; ndaj falënderonie.**

**13. Dhe për ju nënshtroi gjithë ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë, njëmend për njerëzit që mendojnë më thellë, në këto ekzistojnë argumente.**



**14. Thuaju atyre që besuan: Le t'u falin atyre që nuk presin ndëshkimet e Allahut *(pse nuk besojnë)*, ashtu që Ai vetë ta dënojë një popull për shkak të veprave që bëni.**

**15. Kush bën vepra të mira, bën për vete, e kush bën keq, bën kundër vetes, pastaj do të ktheheni te Zoti juaj.**

**16. Ne u patëm dhënë beni israilëve librin dhe pejgamberllëkun dhe aftësi për të gjykuar në mes të njerëzve, i patëm furnizuar ata me të mira dhe i patëm dalluar nga njerëzit e tjerë.**

**17. U patëm dhënë edhe fakte të qarta për çështjen e fesë. Mirëpo, për shkak të zilisë që kishin ndërmjet vete, ata u përçanë vetëm atëherë kur u erdhi dija që ta kuptojnë, e s'ka dyshim se Zoti yt në ditën e kijametit do të gjykojë në mes tyre për shkaqet e përçarjes së tyre.**

**18. Pastaj, Ne të vumë ty në një rrugë të drejtë të fesë, pra ti ndiqe atë e mos ndiq dëshirat e atyre që nuk dinë.**

**19. Ata nuk mund të mbrojnë ty për asgjë tek Allahu. Zullumqarët janë miq të njëri-tjetrit, kurse Allahu është mbrojtës i besimtarëve të devotshëm.**

**20. Ky *(Kur'ani)* është dritë e dijes për njerëz, është udhëzues e mëshirë për një popull që beson bindshëm.***

**21. A menduan ata, të cilët vepruan në të këqija, se në jetën e tyre dhe në vdekjen e tyre do t'i bëjmë të barabartë më ata që besuan dhe bënë vepra të mira? Sa i shëmtuar është gjykimi i tyre?**

**22. Allahu krijoi edhe qiej edhe tokën me një drejtësi precize, e për t'u shpërblyer secili njeri me veprat e veta, atyre nuk u bëhet e padrejtë.**

---

* Kur'anin Muhammedit ia shpalli Allahu, Krijues i qiejve e i tokës, Krijues i njerëzve dhe i të gjitha gjallesave, Ai që bën ndërrimin e natës e të ditës, Ai që lëshon shiun prej së larti dhe ngjall tokën, Ai që u jep drejtimin erërave. Pas këtyre argumenteve që ua shpjegon Allahu njerëzve, a mbetet të besohet ndonjë thënie tjetër? Jo, por të mjerët ata që i refuzojnë duke u zhytur në mëkate.

Jobesimtarët i dëgjonin këto fakte të Kur'anit por nga euforia, e kthenin shpinën sikur nuk i dëgjojnë. Njëfarë Nadr ibni Harith blinte përralla e legjenda prej popujve të tjerë dhe me to i mashtronte njerëzit për të mos e dëgjuar Kur'anin. Një asi qëndrimi ka ekzistuar atëherë e ka vazhduar edhe në kohët e mëvonshme deri më ditët e sotme. Po, të tillët e kanë në prag xhehenemin, e përpjekjet e tyre nuk do t'u bëjnë kurrfarë dobie.

Për njerëzit që me vëmendje vështrojnë të mirat e Zotit, të cilat Ai i krijoi për njerëz, ka mjaft fakte bindëse, kurse për ata që nuk duan të vështrojnë faktet dhe refuzojnë të vërtetën, Zoti i thotë Muhammedit që t'u thotë besimtarëve të heqin dorë prej tyre, se ata do t'i dënojë vetë Ai, kuptohet sipas veprave.

Edhe beni israilëve Zoti u pat dhënë të gjitha të mirat, por ata nuk u falënderuan, përkundrazi, mohuan dhe u përçanë. U përçanë pasi ishin të dijshëm edhe pse dija do të duhej ta pezullojë përçarjen. Ata nuk kishin për qëllim dijen si dije, por krenarinë. Dija nxiti përçarjen mes njerëzve, ngase niveli i të arriturave në dijeni është i ndryshëm. Në çështjet e fesë nuk mund të lajmërohet ndonjë përçarje, pse ato janë të thjeshta e të qarta për mendjen e shëndoshë, andaj nuk duhet ngatërruar çështjet e saj me teoritë e ndryshme, të cilat janë plot dyshime e supozime.



**23. A e ke parë ti** ***(Muhammed)*** **atë që duke e ditur, dëshirën e vet e respekton si zot të vetin, atë Allahu e ka humbur, ia ka mbyllur të dëgjuarit dhe zemrën e tij, i ka vënë perde mbi të parit e tij, më thuaj, pos Allahut, kush mund ta udhëzojë atë? A nuk merrni mësim?**

**24. Ata edhe thanë: "Nuk ka tjetër, vetëm se kjo jetë jona në këtë botë, po vdesim dhe po lindemi dhe asgjë nuk na shkatërron tjetër pos kohës. Ata për këtë nuk dinë asgjë, ata vetëm fantazojnë.**

**25. E kur atyre u lexohen ajetet Tona, të qarta ata nuk kanë fakt tjetër, pos të thonë: "Nëse jeni të saktë na i sillni të gjallë prindërit tanë!"**

**26. Thuaj: "Allahu juve ju jep jetën dhe ju bën të vdisni** ***(e jo koha)*****; mandej, do t'ju tubojë në ditën e gjykimit për të cilën nuk ka dyshim, por shumica e njerëzve nuk dinë** ***(për fuqinë e Zotit)*****".**

**27. Sundimi i qiejve e i tokës është vetëm i Allahut, e ditën kur ndodh kijameti, atë ditë mohuesit dështohen.**

**28. Dhe** ***(atë ditë)*** **e sheh secilin popull të gjunjëzuar, secili popull thirret te libri i vet** ***(shënimet e veprave)*****.** ***(U thuhet)*****: "Sot shpërbleheni me atë që keni vepruar".**

**29. Ky është libri ynë** ***(shënimet e veprave tuaja)*** **që dëshmon të vërtetën** ***(të saktën)*****, Ne kemi kërkuar të shkruhet se ç'vepronit.**

**30. Sa u përket atyre që besuan dhe bënë vepra të mira, Zoti i tyre i merr ata në mëshirën e vet** ***(në xhennet)*****, e ai është shpëtim i madh.**

**31. E, sa u përket atyre që nuk besuan** ***(u thuhet)*****: "A nuk ju patën lexuar argumentet e Mia; e ju bëtë mendjemadhësi dhe ishit popull i zhytur në mëkate!"**

**32. Edhe kur u thuhej se premtimi i Allahut është i saktë dhe se do të vijë kijameti për të cilin s'ka dyshim, ju thatë: "Ne nuk dimë se ç'është kijameti, ne me dyshim menduam për te dhe ne nuk jemi të bindur!"**

# SURETU EL AHKAF
## KAPTINA 46

*E zbritur në Meke, pas kaptinës El Xhathije ajete: 35*

*Edhe kjo sure parashtron çështjet e bazave të besimit, por më tepër përqëndrohet në çështjen e shpalljes dhe të të dërguarit.*

*Në këtë kaptinë parashtrohet çështja e respektit ndaj prindërve, respekt të cilin Zoti e kërkon në mënyrë të prerë prej fëmijëve dhe në shumë ajete të Kur'anit e vë përbri respektit ndaj Tij. Përmendet fëmija i mirë, i cili sa më i moshuar të bëhet, bëhet aq më i mirë dhe më respektues për prindërit. E, përmendet edhe i paedukuari, i larguari prej rrugës së drejtë dhe respektit të prindërve. Pra, përmendet edhe përfundimi i secilit prej tyre.*

*Përshkruhet edhe arroganca e popullit Ad dhe zhdukja e tyre si shembull për idhujtarët mekas.*

*Në fund të kaptinës përmendet rrëfimi për një grup të exhinëve, të cilët e dëgjuan Pejgamberin duke lexuar Kur'anin, e besuan dhe e thirrën edhe popullin e vet që të besojë, e këtë si përkujtim ndaj kryeneçëve që nuk i pranonin as nuk i dëgjonin fjalët e Zotit xh. sh.*

*Quhet: "**Suretul Ahkafi**" - sipas vendit Ahkafë që ndodhet diku në Jemen në të cilin banonte populli Ad, të cilin Zoti, për shkak të mizorisë dhe arrogancës së tyre, e dënoi edhe në këtë jetë.*



**33. Dhe u dalin në shesh të këqijat që i kanë punuar, dhe i përfshirë ajo me të cilën talleshin.**

**34. E u thuhet: "Sot po u lëmë të harruar, ashtu sikurse ju e harruat takimin e kësaj dite, vendi juaj është zjarri, për ju nuk ka ndihmëtarë".**

**35. Këtë *(dënim)* për shkak, se ju u tallët me ajetet e Allahut, juve u mashtroi jeta e dynjasë. Sot, pra, nuk do të nxirreni prej tij *(zjarrit)*, e as nuk kërkohet që ata t'i kthehen pendimit dhe respektit të Allahut.**

**36. Pra, falënderimi i qoftë vetëm Allahut, Zotit të qiejve, Zotit të tokës, Zotit të gjithësisë!**

**37. Vetëm Atij i takon lartëmadhëria në qiej e në tokë dhe Ai është ngadhënjyesi, më i urti.***

## SURETU EL AHKAF

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Há, Mimë.**

**2. *(Ky)* Libër i shpallur prej Allahut, të fuqishmit, të urtit.**

**3. Ne nuk i krijuam qiejt e tokën dhe atë që ekziston ndërmjet tyre, përpos me qëllim dhe për një afat të caktuar, kurse ata që nuk besuan nuk i vunë veshin asaj me çka u tërhiqet vërejtja.**

**4. Thuaj: "Më thuani për ata që pos Allahut i adhuroni, më tregoni se çka krijuan ata në tokë dhe a kanë pjesëmarrje në *(krijimin në)* qiejtë? Nëse e thoni të vërtetën, më sillni ndonjë libër para këtij ose ndonjë gjurmë të mbetur prej diturisë".**

**5. Kush është me i humbur se ai që pos Allahut lut diç që nuk i përgjigjet atij deri në kijamet, pse ata *(që luten)* janë gafilë ndaj lutjes së tyre.**

* Ata që besuan, jetojnë me besim, veprojnë sipas besimit, vdesin me besim dhe ringjallen me besim; jobesimtari jeton pa besim, vdes i tillë dhe ringjallet i tillë. Prandaj, nuk janë të njëjtë, pse besimtarët e dinë që Allahu krijoi çdo gjë dhe Ai do të shpërblejë me drejtësi. Jobesimtari i është dhënë dëshirave të epshit, nuk respekton Zotin, por emocionet i respekton si zot, edhe pse e di të vërtetën. E derisa veshët i ka të mbyllur nga e vërteta, zemrën të kushtuar pas epshit, sytë e mbuluar me perde, a ka kush që ta vërë në rrugë të drejtë, pas të gjitha fakteve që ia tregoi Zoti?

Nuk qëndron arsyeja se koha na shkatërron, por Zoti është Ai që jep jetë, jep vdekje dhe bën ringjalljen dhe tubimin para Tij. Ai është sundues i gjithësisë, e këtë fuqi të Zotit do ta kuptojnë të gjithë në ditën e kijametit, ditën kur paraqitet xhehenemi me atë hukamën e vet, e nga frika të gjithë njerëzit do të bijnë në gjunj. Atëherë prezentohen shënimet e veprave, shënime të cilat i kanë regjistruar melaiket, të cilat janë të sakta. Besimtarët shkojnë në xhennet, jobesimtarët në zjarr, sepse ata nuk besonin dhe bënin krime, kurse me ajetet e Allahut talleshin.

*Me ndihmën e Zotit, mori fund përkthimi dhe komentimi i "Suretul Xhathije". Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*



**6. E kur do të tubohen njerëzit, ata** *(zotat e tyre)* **do të jenë armiq të tyre** *(të adhuruesve)* **dhe do ta mohojnë adhurimin e tyre** *(të idhujtarëve)*.

**7. Dhe kur atyre u lexoheshin ajetet Tona të qarta, ata të vërtetës** *(Kur'anit)* **që u erdhi, i thanë: "Kjo është magji e hapët!"**

**8. Ose i thonë se ai** *(Muhammedi)* **e trilloi. Thuaj: "Nëse unë e kam trilluar atë, ju nuk keni mundësi asgjë të më mbroni prej Allahut. Ai e di më së miri se çka i mveshni ju atij, por mjafton që Ai është dëshmitarë ndërmjet meje dhe ndërmjet jush, Ai është mëkatfalësi, mëshiruesi".**

**9. Thuaj: "Unë nuk jamë risimtar prej të dërguarve, e nuk e di se çka do të bëhet me mua e as me ju, unë nuk ndjek tjetër vetëm atë që më shpallet, unë nuk jam tjetër pos i dërguar që ju tërheq vërejtjen qartas".**

**10. Thuaj: "Më tregoni mua se nëse ai** *(Kur'ani)* **është prej Allahut, e ju e mohuat** *(si do të jetë puna juaj)*, **ndërsa një dëshmitar nga beni israilët e dëshmoi si të tillë** *(të zbritur prej Allahut)* **dhe i besoi, kurse ju bëtë kryelartësi** *(a nuk jeni zullumqarë)*?" **E, s'ka dyshim se Allahu një popull që është mizor, nuk e udhëzon në rrugën e shpëtimit.**

**11. E ata që nuk besuan, atyre që besuan u thanë: "Sikur të ishte ai** *(Kur'ani - feja)* **ndonjë e mirë, ata nuk do ta përqafonin para nesh!" E derisa nuk drejtohen me të** *(Kur'anin)*, **ata do të thonë: "Ky është trillim i kahershëm".**

**12. E para tij ishte libri i Musait, prijës dhe mëshirë, e edhe ky është libër që vërteton** *(librin e Musait)*, **është në gjuhën arabe për t'u tërhequr vërejtjen atyre që nuk besuan, kurse myzhde për besimtarët.**

**13. Ata që thanë: "Allahu është Zoti ynë dhe qëndruan besnikërisht, për ta nuk ka frikë dhe ata nuk do të pikëllohen.**

**14. Të tillët janë banues të xhennetit, aty janë përgjithmonë, atë e kanë shpërblim për veprat që i bënë.**



**15. Ne e urdhëruam njeriun t'u bëjë mirë prindërve të vet, ngase nëna e vet me mundim e barti dhe me vështirësi e lindi, e bartja e tij dhe gjidhënia e tij zgjat tridhjetë muaj *(e ai vazhdon të jetojë)* derisa të arrijë pjekurinë e vet dhe kur t'i mbushë dyzet vjet, ai thotë: "Zoti im, më inspiro mua që të falënderoj për të mirën Tënde që ma dhurove mua dhe prindërve të mij, që të bëj vepra të mira që i pëlqen Ti dhe m'i bën të mirë pasardhësit e mij, unë pendohem te Ti dhe unë jam me myslimanët.**

**16. Të tillët janë ata që Ne ua pranojmë në mënyrën më të mirë atë që punuan, ua kapërcejmë të këqijat e tyre duke i radhitur me banuesit e xhennetit. *(Ky është)* Premtim i vërtetë që u është premtuar.**

**17. E ai që prindërve të vet u thotë: "Oh, për ju!, a më premtoni mua se do të ringjallem, kur sa e sa gjenerata kanë kaluar para meje *(e nuk u ringjallën)*?" E ata të dy e lusin Allahun ta udhëzojë *(duke i thënë atij)* "I mjeri, ti, beso, se premtimi i Allahut është i saktë!" po ai thotë: "Kjo nuk është tjetër vetëm se legjendë e të lashtëve!"**

**18. Ata janë të tillë, kundër të cilëve ka marrë fund vendimi *(të jenë banues të zjarrit)* si në popujt nga exhinët dhe njerëzit që kaluan para tyre, sepse ata ishin të humbur.**

**19. E, secilit sipas veprave që bën i takon shkalla, e shpërblimit për veprat e tyre do t'u plotësohet, e nuk u bëhet padrejtë.***

**20. E në ditën kur ata që nuk besuan paraqiten pranë zjarrit *(e u thonë)*: Ju i shfrytëzuat të mirat në jetën e dynjasë dhe i përjetuat ato, sot, për shkak se keni bërë mendjemadhësi në tokë pa të drejtë dhe për shkak se nuk respektuat urdhërat e Zotit, do të shpërbleheni me dënimin nënçmues.**

---

* Se Kur'ani është shpallje e Zotit, se është fjalë e Tij, e kurrsesi e ndonjë njeriu, është theksuar në nja dhjetë ajete, e për t'u dhënë njerëzve të kuptojnë se një këso shprehje e lartë me përmbajtje të mrekullueshme, nuk mund të burojë prej njeriut, e as nuk është kurrfarë trillimi, siç thonë idhujtarët.

Krijimi i çdo gjëje është bërë me një qëllim dhe për një kohë të caktuar, kohë të cilën e di vetëm Zoti. Ndërsa zotat që ia shoqërojnë Allahut, as nuk kanë krijuar gjë, as nuk e dëgjojnë lutjen e adhuruesve, e në ditën e kijametit, përveç që do ta refuzojnë adhurimin e tyre, do të bëhen edhe armiq të adhuruesve.

Pejgamberi ynë urdhërohet t'ju thotë se ai nuk është pejgamberi i parë, nuk ka shpikur diçka për herë të parë, pejgamberë pati edhe para tij, nuk është në dorën e tij as fati i vet, as fati i tyre, dhe me përpikmëri duhet t'i përmbahet asaj që i shpallet. Urdhërohet t'u thotë idhujtarëve, nëse Kur'ani është vërtet fjalë e Zotit, e ju mohuat, atëherë ç'do të bëhet me ju? Prej beni israilëve ka asish që e pranuan dhe dëshmuan se është prej Zotit, andaj besuan dhe shpëtuan, kurse ju mbetët të humbur.

Për arsye se Kur'anin dhe fenë islame e kishin pranuar disa të varfër e të dobët si Bilali, Ammari, Suhajbi, Hababi etj., të cilët nuk kishin ndonjë autoritet të përparshëm, idhujtarët thoshin se sikur të ishte ndonjë e mirë, ata të dobëtit nuk do të na kalonin neve.



21. Përkujto, vëllain e Adit *(Hudin)* kur popullin e vet në Ahkafë e qortoi, megjithqë qortime pati edhe para edhe pas tij, *(u tha)*: Të mos adhuroni tjetër vetëm se Allahun, pse unë i kam frikë dënimit tuaj në ditën e madhe!

22. Ata thanë: "A ke ardhur të na largosh prej zotave tanë?! Nëse je i sigurt, na sjell atë me çka na kërcënohesh.

23. Ai tha: "Vetëm Allahu e di atë, ndërsa unë po ju kumtoj atë për çka jam i dërguar, por unë po ju shoh se jeni popull injorant.

24. E kur e panë të paraqitur *(renë)* të drejtuar kah luginat e tyre, thanë: "Kjo re do të na sjellë shi!" jo, kjo është ajo që ju e kërkuat sa më shpejt, një erë *(shtërngatë)* me një dënim të dhembshëm.

25. *(Erë)* që me lejen e Zotit të saj, rrënon çdo send. Dhe aguan ashtuqë nuk shihej tjetër përveç banesave të tyre. Ashtu, Ne e ndëshkojmë popullin kundërshtar.

26. Ne u patëm mundësuar atyre *(fuqi, pasuri, jetë të gjatë)*, atë që nuk u mundësuam juve, u patëm dhënë të dëgjuar, të parë e edhe zemra *(të menduar)*, por atyre nuk u bëri dobi asgjë, as të dëgjuarit e tyre, as të parit e tyre e as zemrat e tyre, pse ata ishin që i mohonin argumentet e Allahut, andaj, i përfshiu ajo me të cilën talleshin.

27. Ne i zhdukëm disa vendbanime përreth jush, u përsëritëm argumentet ashtuqë të kthehen *(në rrugën e drejtë)*.

28. Përse atyre nuk u ndihmuan zotat, të cilët i adhuruan pos Allahut, në shenjë të afrimit me ta *(te Allahu)*? Por, ata humbën prej syve të tyre. Ajo ishte gënjeshtër e tyre edhe ajo që trillonin ata vetë.

---

Derisa kënaqësia e Allahut gjendet tek ai që i kënaq prindërit, dhe hidhërimi i Allahut është kundër atij që i hidhëron prindërit, Allahu urdhëron respektin, bamirësinë ndaj prindërve dhe numëron vuajtjet dhe kujdesin e tyre ndaj fëmijëve. Sipas këtij ajeti kuptohet se koha më e shkurtër e shtatzënësisë është të paktën gjashtë muaj, pse koha e gjidhënies është dy vjet, ashtuqë e tërë kjo kohë zgjat tridhjetë muaj.

Koha e pjekurisë së plotë është dyzetvjetëshi, andaj edhe pejgamberët nuk u dërguan para se ta arrinin këtë moshë të pjekurisë. Besimtari i mirë është mirënjohës ndaj Zotit dhe ndaj prindërve, andaj i lutet ta udhëzojë në rrugën e drejtë dhe t'i falë pasardhës të mirë.

Njeriu i keq nuk i përgjigjet as thirrjes së prindërve për rrugën e drejtë, andaj ai do t'i takojë atij grupi që janë xhehenemlinj.



**29.** *(Përkujto)* **Kur disa prej exhinëve i drejtuam te ti që të dëgjojnë Kur'anin dhe kur u afruan edhe e dëgjuan atë, thanë: "Heshtni!" dhe kur u krye, u kthyen te populli i vet dhe e këshilluan.**

**30. Thanë: "O populli ynë, ne dëgjuam një libër të shpallur pas Musait, që vërteton atë para tij, që udhëzon në të vërtetën dhe në rrugën e drejtë!"**

**31. O populli ynë, përgjigjuni thirrësit të Allahut dhe besoni atij! Ai ju falë mëkatet tuaja dhe ju shpëton prej një dënimi plot vuajtje.**

**32. E kush nuk i përgjigjet atij që thërret në rrugën e Allahut, ai nuk është i pamposhtur në tokë dhe pos Atij, ai nuk ka mbrojtës, të tillët janë në një humbje të hapët!"**

**33. A nuk e dinë ata se Allahu që krijoi qiejt e tokën dhe nuk u lodh në krijimin e tyre, Ai ka fuqi t'i ngjallë të vdekurit. Po, Ai është i plotfuqishëm për çdo send.**

**34. E ditën kur ata që nuk besuan paraqiten pranë zjarrit** *(e u thuhet)*: **"A nuk është ky** *(dënimi)* **i vërtetë?" Ata thonë: "Po pasha Zotin tonë!" Ai thotë: "Për shkak se nuk besuat, pra vuanie dënimin!"**

**35. Ti** *(Muhammed)* **duro, ashtu sikurse duruan të dërguarit e vendosur dhe mos kërko ngutjen e dënimit për ta, sepse ditën kur do ta përjetojnë atë** *(dënimin)* **që u është premtuar, atyre u duket sikur nuk kanë jetuar vetëm se në një moment të shkurtër të ditës. Kumtesë e mjaftueshme! A mos shkatërrohet kush, pos popullit të shfrenuar?***

* Atyre që nuk besuan, kur afrohen te zjarri u thuhet se ju i përjetuat të mirat dhe kënaqësitë në dynja dhe nuk e falënderuat Zotin, e mbajtët vetën lart, i morën nëpër këmbë dispozitat e Allahut, tash pra, vuanie dënimin më të shëmtuar.

Populli Ad, që jetonte në Ahkafë, vend në Jemen i tërë rërë i imët, refuzoi mësimet e pejgamberit të vet, Hudit, bile i thanë: "Na sill sa më shpejt dënimin me të cilin na kërcënohesh". Po ai, sikurse edhe të gjithë pejgamberët e tjerë, e dinte se ajo është punë e Zotit, e jo e pejgamberit. Një ditë mbi luginat e tyre ku mbillnin bereqete, u shfaq një re e dendur dhe ata u gëzuan kur e panë dhe menduan se do të bjerë shi, por ajo re solli një erë të stuhishme që zhduki çdo gjë, e edhe ata, kurse shtëpitë mbetën të zbrazura. Kurejshitët idhujtarë do të duhej të merrnin mësim prej rasteve të tilla që kishin ndodhur përreth tyre dhe ata zota që i adhuronin kinse do t'u ndihmojnë te Zoti, u humbën sysh, nuk u ndihmuan asgjë.

Pejgamberi ynë, duke u kthyer prej Taifit, në luginën Nahle, lexonte Kur'an. Zoti kishte dërguar një grup, më pak se dhjetë xhinë që ta dëgjonin. Dëgjuan dhe besuan edhe popullin e vet e thirrën të besonjë, duke u tërhequr vërejtjen se pos Allahut nuk ka kush që mund t'i shpëtojë ose t'i mbrojë.

Allahu fuqiplotë, i cili krijoi qiej e tokë dhe nuk ndjeu kurrfarë lodhjeje a mundim, është po Ai i gjithfuqishmi që do t'i ringjallë të vdekurit.

Pejgamberët "Ulu-l-azmi" ishin: Nuhu, Ibrahimi, Musai dhe Isai, e derisa edhe Muhammedi ishte në grupin e tyre, i thuhet të jetë i durueshëm, i qëndrueshëm dhe i vendosur sikurse edhe ata, ngase grada e tij "vulë e pejgamberëve", është e një niveli më të lartë nga të gjithë ata.

***Me ndihmën e Zotit, mori fund përkthimi dhe komentimi i sures Ahkafë. I lavdëruar e i madhëruar është Allahu fuqiplotë!***

# SURETU MUHAMMED
## KAPTINA 47

*E zbritur në Medinë, pas sures El Hadidë, ajete: 38*

*Siç është rregulli i pjesëve të Kur'anit të shpallura në Medinë, edhe kjo sure ka për synim dispozitat e sheriatit islam.*

*Kjo kaptinë ka një fillim të çuditshëm me shpalljen e luftës kundër armiqve të Zotit dhe të Pejgamberit të Tij, të cilët e luftuan fenë islame, e përgënjeshtruan Pejgamberin dhe iu kundërvunë thirrjes së Muhammedit, duke i penguar edhe të tjerët dhe duke mos i lejuar që ta pranojnë fenë e drejtë.*

*Më vonë besimtarët urdhërohen që të luftojnë ashpër kundër armikut idhujtar, ta pastrojnë terrenin prej tyre derisa të mos u mbetet kurrfarë force e fuqie, e me të zënët rob të veprojnë si është më mirë.*

*Besimtarëve u sqarohet rruga e fitores dhe u parashtrohen kushtet për ta fituar edhe ndihmën e Zotit.*

*Kohë pas kohe përshkruhen veset e hipokritëve, të cilët paraqesin rrezikun më të madh për bashkësinë myslimane, andaj duke i përshkruar dredhitë e tyre, e besimtarëve u tërhiqet vërejtja që të ruhen prej kurthit të tyre.*

*Në fund të surës, besimtarët thirren që ta ndjekin rrugën e Zotit, duke luftuar për realizimin e rrugës së Tij, të mos ligshtohen përballë fuqive mizore, të mos pranojnë armëpushim për hirë të jetës e pasurisë, por ta dinë se meqë ndihma e Zotit është me ta, ata janë më të lartit.*

*Quhet: "**Suretu Muhammed**" - kaptina e Muhammedit, ngase në ajetin e dytë përmendet emri Muhammed, vërtetohet se shpallja e tij është prej Zotit dhe se Zoti do të përmirësojë gjendjen e tij dhe të besimtarëve.*

## SURETU MUHAMMED

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Ata të cilët vetë nuk besuan dhe penguan edhe të tjerët nga rruga e Allahut, Ai ua ka asgjësuar veprat e tyre.**

**2. Ndërsa atyre që besuan, bënë vepra të mira dhe atë që iu shpall Muhammedit e besuan, e ajo është e vërteta prej Zotit të tyre, Ai atyre ua shlyen mëkatet dhe ua përmirëson gjendjen.**

**3. Kjo është kështu,ngase ata që nuk besuan ndoqën të pavërtetën,e ata që besuan ndoqën të vërtetën që u erdhi prej Zotit të tyre.Kështu Allahu u sjell njerëzve shembujt e tyre.**

**4. Pra, kur t'i takoni** *(në luftë)* **ata që nuk besuan mëshonju në qafë** *(mbytni)* **derisa t'i rraskapitni, atëherë lidhni, e pastaj, ose lironi falas ose kërkoni dëmshpërblim përderisa lufta të mos pushojë. Kështu pra, po sikur të dojë Allahu, Ai do të hakmerrej ndaj tyre, por Ai dëshiron t'ju sprovojë njërin me tjetrin. E ata që ranë dëshmorë në rrugën e Allahut, atyre kurrsesi nuk ua humb veprat** *(por ua shton)*.

**5. Ata do t'i udhëzojë dhe do të përmirësojë gjendjen e tyre.**

**6. Dhe do t'i shtie në xhennetin, të cilin ua ka bërë të njohur atyre.**

**7. O besimtarë, nëse ju ndihmoni** *(fenë)* **Allahun, Ai u ndihmon juve dhe u forcon këmbët tuaja.**

**8. E atyre që nuk besuan, ata qofshin**



**të përmbysur, Ai atyre ua ka asgjësuar veprat.**

**9. Këtë për shkak se ata e urrejtën atë që e zbriti Allahu, prandaj atyre ua zhduk veprat.**

**10. A nuk udhëtuan ata nëpër tokë e të shohin se si ishte mbarimi i atyre që ishin përpara tyre e që Allahu ata i rrënoi, e edhe mosbesimtarët** *(mekas)* **i pret shembulli i tyre.**

**11. Këtë ngase Allahu është mbrojtës i atyre që besuan, kurse për jobesimtarët nuk ka mbrojtje.**



**12. Ata që besuan dhe bënë vepra të mira Allahu do t'i shtie në xhennete nëpër të cilët rrjedhin lumenj, e ata që nuk besuan, përjetojnë kënaqësi *(në këtë jetë)* dhe hanë ashtu si hanë kafshët, e vendi i tyre është zjarri.**

**13. Se sa *(popullatë)* qytetesh që ishin shumë më të fortë se qyteti nga i cili të dëbuan ty, Ne i kemi shkatërruar dhe për ta nuk pati ndihmëtar.**

**14. A është i njëjtë ai, që është i mbështetur në argument të qartë prej Zotit të vet, si ai që veprat e tij të këqija i janë hijeshuar dhe ndjekin epshet e veta?**

**15. Shembulli i xhennetit, i cili u është premtuar atyre që janë të ruajtur *(të devotshëm)* në të cilin ka lumenj me ujë të mirë për pije, lumenj nga qumështi me shije të paprishur, lumenj nga vera e shijshme për njerëz, lumenj nga mjalti i kulluar, ata kanë aty edhe gjithfarë lloj pemësh, kanë edhe falje nga Zoti i tyre *(a është i njëjtë)* a si ai që është përgjithmonë në zjarr dhe u shuhet etja me ujë të valë që ua copëton zorrët e tyre?**

**16. Prej tyre ka asish që vijnë të dëgjojnë ty, por kur largohen prej teje, u drejtohen atyre që kanë dije u thonë: "Ç'ka tha ai *(Muhammedi)* më parë?" Ata janë zemrat e të cilëve i ka vulosur Allahu e ata udhëhiqen pas dëshirave të veta.**

**17. Kurse ata që gjetën rrugën e drejtë, Ai atyre u shton edhe më udhëzimin në rrugën e drejtë dhe u ofron mundësi të jenë edhe më të matur.**

**18. Po ata a presin tjetër, pos kijametit, i cili do t'u vijë befas, e parashenjat e tij tashmë kanë ardhur. E prej nga atyre këshillimi *(pendimi)* kur t'u vijë kijameti?**

**19. Atëherë, dije se nuk ka Zot tjetër pos Allahut, kërko falje për mëkatin tënd, për të besimtarëve e të besimtareve, Allahu e di për lëvizjet tuaja *(për vepra)* dhe për vendin tuaj.***

* Ata që vetë nuk besuan, por penguan edhe të tjerët nga besimi, veprat e mira të tyre, siç janë bujaria, bamirësia etj., janë të humbura, sepse s'ka kush që t'ua vlerësojë. E atyre që besuan, bënë vepra të mira, i besuan Kur'anit, Zoti u falë gabimet dhe u ndihmon në këtë jetë dhe në jetën tjetër.

Myslimanët janë të urdhëruar që në luftë ta luftojnë ashpër armikun derisa ta dobësojnë krejtësisht, atëherë robërit ose t'i lirojnë pa kompensim ose me të. Lufta e myslimanëve kishte për qëllim të dihet se kush është i denjë në rugën e Zotit dhe kush është i luhatshëm, ashtu që radhët e myslimanëve të pastrohen, përndryshe Zoti vetë kishte mundësi t'i zhdukë idhujtarët.

Besimtarët e rënë në luftë e fitojnë shpërblimin e Zotit, xhennetin, ndërsa jobesimtarët që e urrejnë Kur'anin, edhe veprat i kanë të asgjësuara. Sipas Sejid Kutbit, "**habeta**" dotë thotë "fryerje". Kafsha që kullot barë të keq fryhet dhe pëlcet, shkatërrohet, kështu janë edhe veprat e kufarëve, fryhen, duken të mëdha, por në fund zhduken.



**20. E ata që besuan po thonë: "Përse të mos shpallet një sure** *(që na e obligon luftën)?*" **E kur u shpall sureja e qartë dhe në të u përmend lufta, i sheh ata, të cilët kanë zemra të sëmura** *(të dyshimta)*, **të shikojnë me një shikim si të ishin në agoni të vdekjes. I gjetë e keqja!**

**21. Një respekt dhe një fjalë e mirë** *(do të ishte më mirë për ta)*. **E kur çështja** *(e luftës)* **të jetë vendosur, do të ishte më mirë për ata të jenë besnikë ndaj Allahut.**

**22. A pritet prej jush** *(hipokritëve)* **që nëse merrni sundimin** *(ose zbrapseni prej fesë islame)* **të bëni trazira në tokë dhe të ndërpreni lidhjet e akraballëkut?**

**23. Të tillët janë që Allahu i mallkoi, i bëri të shurdhët dhe ua verbëroi të parit e tyre.**

**24. A nuk e studiojnë me vëmendje Kur'anin? Por jo, ata janë zemra që kanë drynat e vet!**

**25. Nuk ka dyshim se ata që u kthyen prapa** *(në mosbesim)* **pasi që u ishte sqaruar rruga e drejtë, djalli ua hijeshoi dhe shpresë të rrejshme u premtoi.**

**26. Këtë ngase atyre që e urrejtën atë që e shpalli Allahu** *(jehudive)*, **u thanë: "Ne do t'ju dëgjojmë juve për disa çështje!" Po Allahu i di fshehtësitë e tyre.**

**27. E si do të jetë atëherë puna e tyre kur engjëjt t'ua marrin shpirtrat duke i rrahur fytyrave dhe shpinave të tyre?**

**28. E atë** *(dënim)* **për shkak se ata ndoqën rrugën të cilën Allahu e urren, kurse e urrejtën atë që Ai e pëlqen, prandaj Ai ua asgjësoi veprat e tyre.**

**29. A menduan ata që në zemrat e tyre kanë dyshim, se Allahu nuk do të zbulojë mllefin e tyre?**

---

Thuhet: shembulli i xhennetit të premtuar, e nuk thuhet: xhenneti i premtuar! Përse? Përjetimet e kënaqësive në xhennet, siç ka thënë Pejgamberi janë ato që nuk i ka parë kush me sy, nuk i ka dëgjuar kush me veshë dhe nuk mund t'i marrë asnjë njeri me mend, e sikur të thuhet për ato kënaqësi e begati ashtu siç janë, ne nuk do të mund t'i kuptonim, andaj Zoti mëshirues bën një krahasim me ato të mira e begati të dynjasë, të cilat ne i kuptojmë dhe i përjetojmë, përndryshe ato nuk janë të tilla, por shumë më të mira. Përmendet vera që është e lezetshme, e shijshme, e jo si kjo e dynjasë e pa shije dhe që të bën të dehur.

Ata që e dëgjonin Pejgamberin, por nuk kuptonin asgjë dhe i pyesnin shokët më të dijshëm të Pejgamberit se çka foli ai, ishin munafikët, të cilët kishin besuar vetëm formalisht e jo me zemër. Kur'ani bën ndikim në besimtarët e sinqertë duke ua shtuar edhe më shumë besimin dhe dashurinë për Zotin.

Pejgamberi nuk bën mëkat, por pasi që pozita dhe karakteri i tij është shumë i lartë, ndonjë vepër që për neve si njerëz të rëndomtë është e mirë, për te mund të konsiderohet e metë, andaj i thuhet kërko falje për ndonjë të metë, ose të mos keshë fare të metë.



**30. E sikur të kishim dashur Ne, do t'i tregonim ty se kush janë ata, e do t'i njihje konkret po me siguri do t'i njohësh përmes mënyrës së fjalës së tyre, e Allahu i di veprat tuaja.**

**31. Ne do t'u sprovojmë juve, derisa t'i njohim** *(të dihen konkretisht)* **luftëtarët dhe ata që ishin të qëndrueshëm nga mesi juaj, po edhe do të sprovojmë veprat tuaja.**

**32. Ata që nuk besuan dhe penguan të tjerët nga rruga e Allahut edhe pse u ishte sqaruar rruga e drejtë, e kundërshtuan të dërguarin, ata asgjë nuk mund t'i bëjnë dëm Allahut dhe Ai do t'ua zhduk veprat e tyre.**

**33. O ju besimtarë, respektonie Allahun dhe respektonie të dërguarin e mos i çoni kot veprat tuaja!**

**34. Ata që nuk besuan dhe penguan të tjerët nga rruga e Allahut, e pastaj vdiqën duke qenë jobesimtarë, Allahu kurrsesi nuk do t'ju falë atyre.**

**35. Pra, mos u dobësoni e të kërkoni pajtim** *(armëpushim)*, **kur ju jeni ngadhënjyes dhe Allahu është me ju dhe nuk u pakëson veprat tuaja.**

**36. Vërtet, jeta e kësaj bote është vetëm lojë e dëfrim, e nëse besoni dhe ruheni prej të këqijave, Ai u jep shpërblimin tuaj dhe nuk kërkon prej jush tërë pasurinë tuaj** *(por një pjesë)*.

**37. Pse sikur ta kërkojë tërë atë dhe t'ju shtrëngojë, ju do të bëni koprraci dhe do të dalë në shesh ajo që keni në zemra.**

**38. Ja, ju jeni ata që ftoheni për të dhënë në rrugën e Allahut** *(për luftë kundër armikut tuaj)*, **e dikush prej jush bën koprraci, e kush bën koprraci, ai bën kundër vetvetes, Allahu s'ka farë nevoje, e ju jeni të varfër** *(keni nevojë)*. **Po nëse ju i ktheni shpinën, Ai do t'ju zëvendësojë me një popull tjetër, që nuk do të jetë si ju.***

* Besimtarët e sinqertë dëshironin që Allahu përmes Kur'anit t'u lejojë të luftojnë kundër armikut, mirëpo, kur u shpall Kur'ani që e urdhëroi luftën, hipokritët u frikësuan sikur të thirreshin për vdekje, e do të ishte më mirë për ta të ishin të sinqertë ndaj Allahut, sepse sikur të mbetnin në atë mosbesim në të cilin kishin qenë, toka do të mbushej me të këqija, e pos asaj, njerëzit e tillë ishin të mallkuar prej Zotit.

Hipokritët nuk thelloheshin në studimin e mësimeve të Kur'anit, meqë dreqi ua kishte hijeshuar punët e këqija, duke i mashtruar se do të jetojnë gjatë. Ata edhe bashkëpunonin me jehuditë, të cilët ia kishin mëni Kur'anit, dhe u thoshin se do të shkaktojnë përçarje në radhët e luftëtarëve të Pejgamberit, po Zoti i dinte fshehtësitë e tyre dhe i zbuloi e i turpëroi. Mëkatarëve hipokritë melekët ua marrin shpirtin, duke i rrahur me hekur.

Zoti i zbuloi ata që ishin tradhtarë, ndonëse ata njiheshin edhe prej fjalëve, e lufta e urdhëruar kishte për qëllim t'i nxjerrë në shesh ata që ishin të sinqertë dhe ata që ishin hipokritë. As mosbesimi, as hipokrizia e hipokritëve Allahut nuk i sillnin kurrfarë dëmi, por vetes ia humbnin të gjitha veprat e mira.

Myslimanët, duke qenë se ishin dominues mbi kundërshtarin dhe se ndihma e Zotit ishte në anën e tyre, nuk kishin të drejtë as të tregohen të dobët, e as të kërkojnë armëpushim. Ata duhej ta dinin se jeta e kësaj bote është pak send, andaj të mos u dhimbsej ajo pjesë e pasurisë, të cilën e japin për forcimin e ushtrisë së vet, me të cilën mbroheshin prej armikut, meqë nëse do të dominonte armiku do t'u shkonte e tërë pasuria. Fundi i fundit Allahu nuk ka nevojë për asgjë, njerëzit janë nevojtarë për Te, e nëse njerëzit nuk i dalin zot vetes, ata zhduken e Zoti sjell popull tjetër që është i zoti vetvetes.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures Muhammed. Qoftë lavdëruar Allahu i madhëruar!*

# SURETU EL FET-H
## KAPTINA 48

*E zbritur në Medinë, në rrugën duke u kthyer prej Hudejbisë për në Medinë, e pas suretul Xhumuati, ajete: 29*

*Kjo sure e zbritur në Medinë, shqyrton çështjet që kanë të bëjnë me dispozitat e sheriatit në marrëdhëniet ndërnjerëzore, në adhurime, në sjellje, në moral etj.*

*E përmend marrëveshjen e Hudejbisë në vitin e gjashtë Hixhrije që ishte lidhur ndërmjet Pejgamberit dhe idhujtarëve, e që konsiderohet fillim i fitores së madhe, i çlirimit të Mekës, kur arriti kulminacionin fitorja dhe ngadhënjimi i besimtarëve dhe njerëzit turma-turma përqafonin fenë e shpallur prej Allahut.*

*Besimtarët i japin besën Pejgamberit se do të luftojnë në rrugën e Zotit derisa ta sakrifikojnë jetën, e pasi që ajo besëlidhje kishte një famë të madhe, Zoti e pëlqen, e bekon dhe e shpall që të shënohet në rreshtat e librit të Tij të madh dhe e quan:* ***"Bej'atur Ridvan"****.*

*Disa ajete të kësaj sureje nxjerrin në shesh qëllimet e prishura të hipokritëve, të cilët nuk iu bashkuan radhëve që u printe Muhammedi dhe të cilët patën mendime të këqija.*

*Pejgamberi në Medinë kishte parë në ëndërr se do të hyjë ai dhe besimtarët në Mekë, duke qenë të siguruar e të qetësuar dhe për të, u tregoi as-habëve, të cilët u gëzuan dhe i morën myzhde njëri-tjetrit. Kur'ani na mëson se ajo ëndërr u bë realitet dhe besimtarët shkuan e hynë në të pa ndonjë problem, duke e kryer Umren.*

*Kaptina përfundon me përshkrimin e cilësive të lavdishme të Pejgamberit dhe të shokëve të tij të ndershëm.*

*Quhet:* ***"Suretul Fet'hi"*** *- ngase Allahu i përgëzon besimtarët me fitoren e madhe, që do ta arrijnë pas marrëveshjes së Hudejbisë.*

*Për rëndësinë e kësaj sureje, Pejgamberi ka thënë: "Më zbriti sonte një sure, e cila për mua është më e dashur se e tërë dynjaja dhe gjithë ç'ka në të". (Imami Ahmed.)*



## SURETU EL FET-H

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Ne ty të dhamë** *(vendosëm për)* **një fitore të sigurt.**

**2. Ashtu që Allahu** *(pas fitores)* **të liroi ty prej mëkateve** *(që t'i mbathën)* **të mëparëshme dhe prej atyre të mëvonshme** *(kur njerëzit do të pranojnë fenë islame dhe nuk do të jenë më mëkatarë)* **dhe ashtu të plotëson mirësinë e Vet ndaj teje, e të orienton ty në rrugën e drejtë.**

**3. Dhe që Allahu të ndihmon ty me një ndihmë të fortë.**

**4. Ai është që në zemrat e besimtarëve dhuroi qetësinë për ta shtuar ata bindjen në besimin e vet që kishin. Ushtritë e qiejve e të tokës janë vetëm të Allahut, e Allahu është shumë i dijshëm dhe shumë preciz.**

**5.** *(E urdhëroi luftën)* **Edhe për t'i shtie besimtarët dhe besimtaret në xhennete nëpër të cilët rrjedhin lumenj e ku do të jenë përgjithmonë, dhe për t'u shlyer të këqijat e tyre, e kjo është fitore e madhe tek Allahu.**

**6. E në anën tjetër, për t'i ndëshkuar hipokritët dhe hipokritet, idhujtarët dhe idhujtaret, mendimi i të cilëve ndaj Allahut ishte mendim i keq. Atyre u raftë e keqja! Allahu shprehu urrejtje kundër tyre dhe i mallkoi e xhehenemin e përgatiti për ta, që është vendbanim i keq.**

**7. Edhe ushtritë** *(ndëshkuese)* **e qiejve e të tokës janë vetëm të Allahut dhe Allahu është i fuqishëm e i urtë.**

**8. Ne të dërguam ty** *(Muhammed)* **dëshmitar, përgëzues dhe qortues.**

**9. Që ju** *(njerëz)* **t'i besoni Allahut dhe të dërguarit të Tij dhe atë ta përkrahni e ta respektoni, e** *(Allahun)***ta madhëroni për çdo mëngjes e mbrëmje.**



**10. Ata që të zotohen ty, në të vërtetë, ata i zotohen Allahut, se dora e Allahut është mbi duart e tyre. E kush e thyen *(zotimin)*, ai e thyen vetëm në dëm të vetin, e kush e zbaton atë që i është zotuar Allahut, Ai do t'i japë atij shpërblim të madh.**

**11. Ata beduinë që mbetën pas *(nuk erdhën me ty)* do të thonë: "Neve na penguan pasuritë tona dhe familjet tona, andaj ti kërko falje për neve!" Ata flasin me gjuhët e veta atë që nuk e kanë në zemrat e tyre. Thuaj: "Kush mund ta pengojë dëshirën e Allahut, nëse Ai dëshiron t'ju përfshijë juve ndonjë dëm, ose nëse Ai dëshiron t'ju gjejë ndonjë e mirë?" Jo, por Allahu hollësisht di për atë që punoni ju.**

**12. Por ju menduat se i dërguari dhe besimtarët kurrë nuk do të kthehen të familjet e veta dhe kjo *(bindje)* në zemrat tuaja u duket e mirë dhe patët mendim të keq, ju ishit popull i shkatërruar.**

**13. E kush nuk i besoi Allahut dhe të dërguarit të Tij, Ne pra, për jobesimtarët kemi përgatitur zjarr shumë të fortë.**

**14. Vetëm i Allahut është pushteti i qiejve e i tokës, Ai falë kë të dojë dhe ndëshkon atë që do, Allahu është Mëkatfalës Mëshirues.**

**15. Kur të shkoni ju për të mbledhur prenë e luftës, ata që ngelën pas, do të thonë: "Na lejoni edhe neve të vijmë me ju! Ata duan ta ndryshojnë vendimin e Allahut! Ti thuaj: "Kurrsesi, ju nuk keni për të ardhur me ne, kështu ka thënë më parë Allahu!" E ata do t'ju thonë: "Jo, por ju na keni zili!" Po ata, janë që kuptojnë pak gjë.**



**16. Atyre nga beduinët që ngelën pas, thuaju: "Ju do të ftoheni te një popull luftarak e i fuqishëm, t'i luftoni ata ose të dorëzohen** *(të pranojnë fenë islame)*, **e nëse përgjigjeni** *(në thirrje)*, **Allahu ju jep shpërblim të mirë, e nëse nuk dilni sikurse ngelët pa dalë më parë, Ai ju ndëshkon me një dënim të padurueshëm".**

**17. Nuk është mëkat** *(të ngelë pa dalë)* **për të verbërin, për të çalin, e as për të sëmurin. E kush respekton Allahun dhe të dërguarin e Tij, Ai atë e shtie në xhennete ku rrjedhin lumenj, e kush ngel prapa, Ai atë e ndëshkon me një dënim të dhëmbshëm!***

**18. Vërtet, Allahu qe i kënaqur me besimtarët kur ata nën hijen e atij druri të zotoheshin ty dhe Ai e dinte se ç'kishin zemrat e tyre, andaj u dhuroi qetësimin dhe së shpejti i shpërbleu me një fitore** *(çlirimin e Hajberit)*.

**19. Dhe me pré të tjera të mëdha, të cilat i merrni, Allahu është i gjithfuqishëm, i urtë.**

**20. Allahu u premtoi juve pré të shumta që do t'i merrni, e këtë** *(të Hajberit)* **ua shpejtoi dhe pengoi duart e njerëzve kundër jush, e që kjo të jetë një shenjë e mirë për besimtarët e edhe që Ai t'ju drejtojë në rrugën e fortë.**

**21. E edhe** *(pré)* **të tjera, të cilat ju nuk keni pasur fuqi t'i merrni, po Allahu mbizotëroi atë, e Allahu ka fuqi për çdo gjë.**

**22. Edhe sikur ata që nuk besuan t'ju luftonin juve, ata do të munden dhe do të kthejnë prapa, pastaj nuk do të gjejnë as mbrojtës, as ndihmës.**

**23.** *(ky është)* **Ligj i Allahut që është i kahershëm edhe ndër të parët, në ligjin e Allahut nuk do të gjesh ndryshime.**

---

* Sipas një numri të komentatorëve të Kur'anit me këtë **"fet'h"**, pushtim, çlirim, hapje, ka për qëllim çlirimin e Mekës. Disa komentatorë të tjerë, të mbështetur edhe në hadithin që shënon Buhariu, thonë: fjala me këtë çlirim është paqja dhe marrëveshja e Hudejbisë, në të cilën janë radhitur një mori ngjarjesh të rëndësishme siç janë: besëlidhja **(Bej'atur Ridvan)**, kontrata që e lidhi Pejgamberi me kurejshitët, pranimi i fesë islame nga një numër i madh etj.

Në shumë vende në Kur'an, për ngjarjet që do të ndodhin më vonë vjen folja e kohës së shkuar, sikurse edhe këtu: **"fetahna"** dhe jep të kuptohet për një punë të kryer, e derisa kjo është thënie e Zotit, të ndodhurit dhe realizimi i çështjes së premtuar është aq i vërtetë e i sigurt si të ishte kryer më parë.

Me atë zgjërim të bashkësisë islame, duke çliruar vend pas vendi, njerëzit do ta pranojnë fenë islame, nuk do të mbesin asish që Muhammedit i thoshin po na i fyen zotat, po na e prish fenë dhe në shtetin islam nuk do të ketë asish që bëjnë mëkat, duke adhuruar idhuj, pra Muhammedi do të rehatohej prej mëkatarëve të hershëm dhe prej mëkatarëve të mëvonshëm. E me ajetin ku thuhet: për t'i falur mëkat.. ishte për qëllim këtë gjendje.

Pejgamberllëkut të Muhammedit i bashkohet edhe sundimi, ngritet lart autoriteti i fesë islame, stabilizohen zemrat e myslimanëve edhe në momentet më të vështira të luftës, dhe ashtu plotësohen të gjitha të mirat prej të lumit Zot.


سورة الفتح — الجزء السادس والعشرون

وَهُوَ الَّذِي كَفَّ أَيْدِيَهُمْ عَنكُمْ وَأَيْدِيَكُمْ عَنْهُم بِبَطْنِ مَكَّةَ مِن
بَعْدِ أَنْ أَظْفَرَكُمْ عَلَيْهِمْ ۚ وَكَانَ اللَّهُ بِمَا تَعْمَلُونَ بَصِيرًا ﴿٢٤﴾ هُمُ
الَّذِينَ كَفَرُوا وَصَدُّوكُمْ عَنِ الْمَسْجِدِ الْحَرَامِ وَالْهَدْيَ
مَعْكُوفًا أَن يَبْلُغَ مَحِلَّهُ ۚ وَلَوْلَا رِجَالٌ مُّؤْمِنُونَ وَنِسَاءٌ مُّؤْمِنَاتٌ
لَّمْ تَعْلَمُوهُمْ أَن تَطَئُوهُمْ فَتُصِيبَكُم مِّنْهُم مَّعَرَّةٌ بِغَيْرِ عِلْمٍ ۖ
لِّيُدْخِلَ اللَّهُ فِي رَحْمَتِهِ مَن يَشَاءُ ۚ لَوْ تَزَيَّلُوا لَعَذَّبْنَا الَّذِينَ
كَفَرُوا مِنْهُمْ عَذَابًا أَلِيمًا ﴿٢٥﴾ إِذْ جَعَلَ الَّذِينَ كَفَرُوا
فِي قُلُوبِهِمُ الْحَمِيَّةَ حَمِيَّةَ الْجَاهِلِيَّةِ فَأَنزَلَ اللَّهُ سَكِينَتَهُ
عَلَىٰ رَسُولِهِ وَعَلَى الْمُؤْمِنِينَ وَأَلْزَمَهُمْ كَلِمَةَ التَّقْوَىٰ
وَكَانُوا أَحَقَّ بِهَا وَأَهْلَهَا ۚ وَكَانَ اللَّهُ بِكُلِّ شَيْءٍ عَلِيمًا ﴿٢٦﴾
لَّقَدْ صَدَقَ اللَّهُ رَسُولَهُ الرُّؤْيَا بِالْحَقِّ ۖ لَتَدْخُلُنَّ الْمَسْجِدَ
الْحَرَامَ إِن شَاءَ اللَّهُ آمِنِينَ مُحَلِّقِينَ رُءُوسَكُمْ وَمُقَصِّرِينَ
لَا تَخَافُونَ ۖ فَعَلِمَ مَا لَمْ تَعْلَمُوا فَجَعَلَ مِن دُونِ ذَٰلِكَ
فَتْحًا قَرِيبًا ﴿٢٧﴾ هُوَ الَّذِي أَرْسَلَ رَسُولَهُ بِالْهُدَىٰ وَدِينِ
الْحَقِّ لِيُظْهِرَهُ عَلَى الدِّينِ كُلِّهِ ۚ وَكَفَىٰ بِاللَّهِ شَهِيدًا ﴿٢٨﴾

٥١٤

**24. Dhe ai është që pengoi duart e tyre prej jush dhe duart tuaja prej tyre brenda në Mekë, pasi që u dha fitoren kundër tyre, e Allahu mbikëqyr atë që ju punoni.**

**25. Ata janë që nuk besuan, ju penguan t'i afroheni xhamisë së shenjtë *(Qabes)*, duke i mbajtur kurbanet të penguar të arrinin në vendin e vet. E sikur të mos kishte burra besimtarë dhe gra besimtare, që ju nuk i dinit, e t'i sulmonit duke mos ditur, dhe me mbytjen e ndonjërit prej tyre të turpëroheni *(Zoti do t'ju jepte leje të hyni në Mekë)*. *( E bëri atë)* Për ta marrë Allahu në mëshirën e vet atë që do. Dhe sikur të ishin të ndarë, Ne do t'i dënonim me një dënim të rëndë ata prej tyre të cilët nuk besuan.**

**26. Kur ata që nuk besuan ndezën në zemrat e tyre euforinë, dhe atë kryelartësi injorante *(pagane)*, po Allahu dhuroi qetësimin e Vet ndaj të dërguarit të Vet dhe ndaj besimtarëve dhe për ata zgjodhi besimin e drejtë *(fjalinë: la ilahe il-lell llah)*, pse ata ishin më me meritë për të dhe më të zotët e saj, e Allahu është i gjithdijshëm për çdo send.**

**27. Allahu ëndrrën e të dërguarit të Vet e vërtetoi me realitet: se me vullnetin e Allahut do të hyni në xhaminë e shenjtë *(në Qabe)* të siguruar, të rruani flokët e kokave tuaja, t'i shkurtoni e nuk do të keni frikë! Pra Ai ka ditur atë që ju nuk e dinit, andaj, para kësaj ju dha një fitore të shpejtë *(Hajberin)*.**

**28. Ai është që e dërgoi të dërguarin e vet me udhëzim të plotë dhe me fenë e vërtetë, që të triumfojë mbi çdo fé, e mjafton Allahu dëshmitar.**

---

Ushtritë e Zotit janë: engjëjt, vërshimet, stuhitë, vullkanet, etj., dhe me to e sulmon atë që do, por nga urtësia e vet, në planin e Tij ka paraparë obligim luftën për njerëz, Ai e di më së miri fundin e çdo sendi.

Në Hudejbi, myslimanët i dhanë besën Pejgamberit se do ta sakrifikojnë jetën për fenë islame, andaj kur ia shtrinë dorën për atë besë Muhammedit, në të vërtetë ata ia shtrinë dorën Zotit.

Beduinët përreth Medinës, të cilët vitin e Hudejbisë nuk shkuan me të kur shkoi Pejgamberi dhe besimtarët për Umre, duke menduar se ata nuk do të kthehen më të gjallë prej kurejshitëve idhujtarë të Mekës, u përpoqën të arsyetohen se i penguan familja dhe pasuria. Kur myslimanët çliruan Hajberin, beduinët tradhtarë u përpoqën të marrin pjesë në prenë e luftës, por vendimi i Zotit ishte se preja e Hajberit u takon vetëm atyre që i kishin dhënë besën Pejgamberit në Hudejbi, e askujt tjetër. Atyre u tha Kur'ani se do të thirren në luftë kundër një populli të fortë e të ushtruar për luftë, të cilin do ta luftoni derisa ta pranojnë fenë islame, kuptohet ishin idhujtarë prej të cilëve nuk pranohet xhizja as kurrgjë tjetër, pos dorëzimit total, dhe atëherë do të shihet sinqeriteti i tyre.



**29. Muhammedi është i dërguar i Allahut, e ata që janë me të** *(sahabët)* **janë të ashpër kundër jobesimtarëve, janë të mëshirshëm ndërmjet vete, ti i sheh ata kah përulen** *( në rukuë )* **, duke rënë me fytyrë në tokë** *( në sexhde )*, **e kërkojnë prej Allahut që të ketë mëshirë dhe kënaqësinë e Tij ndaj tyre. Në fytyrat e tyre shihen shenjat e gjurmës së sexhdes. Përshkrimi i cilësive të tyre është në Tevrat dhe po ky përshkrim është edhe në Inxhil. Ata janë si një farë e mbjellë ku mbin filizi i vet, e ai trashet, përforcohet dhe qëndron në trungun e vet, ajo e mahnit mbjellësin.** *(Allahu i shumoi)* **Për t'ua shtuar me ta mllefin jobesimtarëve. Allahu atyre që besuan dhe bënë vepra të mira u premtoi falje të mëkateve dhe shpërblim të madh.***

## SURETU EL HUXHURATË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. O besimtarë, mos bëni asgjë para** *(se të orientoheni në udhëzimet e)***Zotit dhe të të dërguarit të Tij, keni kujdes Allahun, se me të vërtetë Allahu i dëgjon të gjitha dhe i di të gjitha.**

**2. O ju që keni besuar, mos ngritni zërin tuaj mbi zërin e Pejgamberit dhe mos iu ngërmoni atij si i ngërmoheni njëri-tjetrit, e të zhduken veprat tuaja duke mos ditur ju.**

**3. Ata që ulin zërat e tyre pranë të dërguarit të Allahut, Allahu zemrat e tyre i ka përshtatur për devotshmëri, ata kanë falje mëkatesh dhe shpërblim të madh.**

**4. Ata që të thërrasin përtej mureve, shumica e tyre janë që nuk kuptojnë.**

---

* Pejgamberi me njëmijë e katërqind shokë mësyni për vizitë Qaben në vitin e gjashtë hixhrije. Në vendin e quajtur Hudejbi, jo shumë larg Mekës, Pejgamberi ndalet dhe dërgon Othmanin t'i lajmërojë mekasit se dëshirojnë ta bëjnë Umren - vizitë Qabes, jo në kohën e haxhit.

Mekasit e ndalin Othmanin, e Pejgamberit i vjen lajmi se e kanë mbytur. Pejgamberi i thërret shokët të japin besën se me luftë do të hyjnë në Mekë. Ata zotohen me jetë dhe ai zotim bëhej nën hijen e një druri. Kur dëgjuan mekasit për vendimin e myslimanëve, frikësohen, e lëshojnë Othmanin dhe kërkojnë marrëveshje. Me disa pika që përmbante ky traktat, myslimanët nuk ishin të kënaqur, po ishin shumë të revoltuar. Për t'u larguar revoltën e moskënaqësisë, menjëherë pas kësaj marrëveshje Allahu e shpall këtë sure ,i përgëzon me fitoret që do të pasojnë dhe zotimin e quan: **Bej'atur Ridvanë** - besëlidhje e kënaqshme. Historia përshkruan më në detaje këtë ngjarje.

Pas atij viti, myslimanët, me ndihmën e Zotit korrën shumë fitore.

Idhujtarët e mllefosur treguan atë euforinë e vet pagane dhe në marrëveshje paraqitën disa pika pa vend. Sikur të mos u dhuronte Zoti mëshirën e Vet dhe t'ua qetësonte zemrat, dhe myslimanët do të zemëroheshin, sepse nuk i lejuan atë vit ta bëjnë vizitën, pse u dasht të theren kurbanet në Hudejbi e jo në vendin e vet, etj. Mirëpo, sikur te ndodhte lufta, myslimanët edhe si ngadhënjyes, do të bënin gabime, pse në Mekë, kishte të atillë që kishin përqafuar fenë islame, por nga frika prej idhujtarëve atë e mbanin të fshehtë. Myslimanët nuk i njihnin këta besimtarë të fshehtë, ndaj mund të ndodhte që ta mbytnin ndonjë prej tyre dhe ashtu do të turpëroheshin. E kjo është që thuhet: Zoti largoi dorën e njërit nga tjetri.

Muhammedi në ëndërr kishte parë se kishte hyrë në Mekë, kishte bërë tavaf dhe shokët e tij e rruanin dhe u shkurtonin flokët njëri-tjetrit. Këtë ëndërr ua tregon shokëve e ata gëzohen. Mirëpo, kur arrijnë deri në Hudejbi e nuk lejohen të hyjnë te Qabeja, ndodh çka ndodh, dhe shkruhet marrëveshja, munafikët - hipokritët thonë: as nuk hymë në Mekë, as nuk therëm aty kurbanet e as nuk u rruam, e ku është ëndrra? Atëherë Allahu e shpalli ajetin 27... dhe në vitin tjetër myslimanët hynë dhe i kryen të gjitha ceremonitë duke plotësuar dëshirën.

Besimtarët ishin të mëshirshëm ndërmjet vete, të rreptë kundër armikut, natën luteshin aq shumë sa dukej se kishin hequr dorë prej kësaj jete, ditën ishin heronj të luftës. Shembulli i tyre ishte i përshkruar në Tevrat e Inxhil. Ishin si fara që hidhet në tokë, e ajo qet bimën, e rrit, e forcon, e shumon dhe e mahnit atë që e ka hedhur. Ashtu ishte feja islame, e cila në fillim kishte pak përkrahës, por dalëngadalë ata shumohen, ngadhënjejnë dhe ashtu ua shtojnë brengat jobesimtarëve, e ky ishte premtim i Allahut.

*Me ndihmën e Zotit, mori fund përkthimi dhe komentimi i sures "Fet'h". Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*

# SURETU EL HUXHURATË
## KAPTINA 49

*E zbritur në Medinë, pas sures El Muxhadeletu, ajete: 18*

*Kjo sure edhe pse është e shkurtër, ka një përmbajtje madhështore, ngase përmbledh çështje të një edukate të përjetshme, baza të një qytetërimi të lartë, andaj disa komentatorë e kanë quajtur: kaptina e moralit.*

*Së pari flet për një edukatë të lartë, të cilën duhet ta kultivojnë besimtarët, e në vijim i numëron:*

*- të mos vendosin për asgjë para se të konsultohen me Kur'an dhe me Pejgamberin,*

*- të mos ngrisin zërin dhe të mos ngërmohen pranë Pejgamberit, pse niveli, fama, autoriteti i tij është i lartë e jo si i njerëzve të tjerë të rëndomtë,*

*- të mos i vënë veshin çdo thënie, lajmi, e posaçërisht kur ajo e ka burimin prej ndonjë njeriu që nuk është aq i drejtë,*

*- të përpiqen për pajtim ndërmjet palëve të përçara e të ngatërruara,*

*- të mos tallen me njëri-tjetrin, të mos përgojojnë, të mos vëzhgojnë çështjet intime të tjetrit, të mos formojnë bindje të keqe ndaj tjetrit.*

*Vërteton për një origjinë të të gjithë njerëzve.*

*Përshkruan bindjen e beduinëve, të cilët kishin menduar se besimi shprehet me një fjalë goje dhe sqaron se ç'është iman i plotë dhe ç'është vetëm islam.*

*Quhet: "**Suretul Huxhurati**" - kaptina e dhomave, ngase këshillohen besimtarët të mos bëjnë zhurmë në afërsi të dhomave të nënave të besimtarëve.*



5, E sikur ata të bënin durim derisa të kishe dalë ti vetë, do të ishte më edukative për ta, po Allahu është mëkatfalës, mëshirues.

6. O ju që keni besuar, nëse ndonjë i pandërgjegjshëm u sjell ndonjë lajm, ju shqyrtonie mirë, ashtu që të mos e goditni ndonjë popull pa e ditur realitetin, e pastaj të pendoheni për atë që keni bërë.

7. E, dinie se në mesin tuaj e keni të dërguarin e Allahut.Sikur ai t'ju dëgjonte juve në shumë çështje, ju do të pësonit vuajtje, por Allahu juve ua bëri të dashur besimin dhe ua zbukuroi atë në zemrat tuaja, ndërsa mosbesimin, shfrenimin dhe kundërshtimin, ua bëri që t'i urreni. Të tillë janë ata që gjetën rrugën e drejtë.

8. Kjo është dhuratë dhe begati prej Allahut, e Allahu është i dijshëm dhe i urtë.

9. Nëse dy grupe besimtarësh tentojnë të luftojnë ndërmjet vete, ju pajtoni ata, e në qoftë se ndojëri prej tyre e sulmon tjetrin, atëherë luftonie atë grup që vërsulet me pa të drejtë, derisa t'i bindet udhëzimit të Allahut, e nëse kthehet, atëherë me drejtësi bëni pajtimin ndërmjet tyre, mbanie drejtësinë, se vërtet Allahu i do të drejtit.

10. S'ka dyshim se besimtarët janë vëllezër, pra bëni pajtim ndërmjet vëllezërve tuaj dhe kinie frikë Allahun, që të jeni të mëshiruar *(nga Zoti)*.*

11. O ju që besuat, nuk bën të tallet një popull me një popull tjetër, meqë të përqeshurit mund të jenë më të mirë nga ata të cilët përqeshin dikë tjetër, e as gratë me gratë e tjera, sepse mund të ndodhë që gratë e tjera të jenë më të mira se ato që përqeshin *(duke nënçmuar njëri-tjetrin)* dhe mos etiketoni njëri-tjetrin me llagape. Pas besimit është keq të përhapet llagapi i keq. E Ata që nuk pendohen, janë mizorë.

* O besimtarë, mos vendosni për asnjë send para se të orientoheni njëherë në udhëzimet e Zotit dhe të Pejgamberit. Kur të bisedoni në praninë e Pejgamberit, mos ngritni zërin tuaj mbi zërin e tij dhe mos u ngërmoni pranë tij, sikurse i ngërmoheni njëri-tjetrit dhe mos e thirrni me emër thjesht o Muhammed, por o Pejgamber i Zotit, o i dërguar i Zotit. Njëfarë Thabit bin Kajs kishte zërin e lartë e kur zbriti ky ajet, ai tha: "Unë jam ai që kam ngritur zërin, pra më humbi mundi i im" dhe i pikëlluar ngeli në familje. Një ditë Pejgamberi pyeti për të se ku është që nuk po e shoh? Vajtën e i treguan e ai tha: "**Unë jam xhehenemli, i kam humbur të mirat!**" I treguan Pejgamberit, e ai tha: "Jo, ai është xhennetli". Zërin duhet ta keni të ulët kur jeni pranë tij dhe nuk duhet ta trazoni pa rregull e ta thirrni prej së jashtmi.

Myslimanët nuk duhet të nguten e të gjykojnë menjëherë rreth ndonjë thënie a lajm, sepse lajmi mund të jetë i rrejshëm, kurse ata të gabojnë.

Shkaku i zbritjes së këtij ajeti ishte: "Harith bin Darar Huzai vjen te Pejgamberi, e pranon fenë islame, e jep zeqatin, i thotë Pejgamberit po shkoj te populli im e po i thërras të vijnë në fé, nëse pranojnë po e mbledh zeqatin, kurse ti ma dërgo një njeri ta marrë zeqatin. Merret vesh se ata kishin pranuar fenë, kishin dhënë zeqatin, e Pejgamberi e dërgon Velid ibni Akabën te Harithi. Velidi niset, por frikësohet dhe në rrugë kthehet e i thotë Pejgamberit se Harithi deshi të më mbysë dhe nuk ma dha zeqatin. Pejgamberi dërgon një ekip kundër Harithit, por posa dalin ata prej Medinës e takojnë Harithin duke sjell zeqatin, ndaj, kuptohet se Velidi kishte gënjyer.

Tentimi i ngatërresës ndërmjet dy grupeve ishte: ndërmjet fisit Evs dhe Hazrexh, e mund të ishte edhe rasti kur Ibni Ubej, prijës i hipokritëve i kishte thënë Pejgamberit: mos m'u afro se era e gomarit që i ke hipur po më mundon. Një ensar i ka thënë: era e gomarit të Pejgamberit është më e këndshme se era jote. Atëherë nga të dy anët filloi shamata.



**12. O ju që keni besuar, largohuni prej dyshimeve të shumta, meqë disa dyshime janë mëkat dhe mos hulumtoni për zbulimin e të metave të njëri-tjetrit, dhe mos përgojoni njëri-tjetrin; a mos ndonjëri prej jush dëshiron të hajë mishin e vëllait të vet të vdekur? Atë pra e urreni! Kini frikë nga ndëshkimi i Allahut, e Allahu është mëshirues, Ai pranon shumë pendimin.**

**13. O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet vete, e s'ka dyshim se tek Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që më tepër është ruajtur** ***(këqijat)*** **e Allahu është shumë i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë.**

**14. Beduinët thanë: "Ne kemi besuar!" Thuaj: "Ju nuk keni besuar ende, por thuani: ne jemi dorëzuar, e ende nuk po u hyn besimi në zemrat tuaja. E nëse e respektoni Allahun dhe të dërguarin e Tij, Ai nuk ju pakëson asgjë nga veprat tuaja, se Allahu është shumë mëkatfalës, shumë mëshirues".**

**15. Besimtarë janë vetëm ata që i besuan Allahut, të dërguarit të Tij, e mandej nuk dyshuan dhe për hirë të Allahut luftuan me pasurinë dhe me jetën e tyre. Të tillë janë ata të vërtetit.**

**16. Thuaj: "A ju ia bëni me dije Allahut fenë tuaj** ***(duke thënë: ne besuam)***, **kur Allahu është Ai që e di ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë dhe Allahu është i dijshëm për çdo send".**

**17. Ata të shprehin ty mirënjohje** ***(ta përmendin)*** **që u bënë myslimanë.Thuaj: "Pranimin tuaj të fesë islame mos ma njihni** ***(mos ma përmendni)*** **mua, por nëse jeni të sinqertë Allahu juve ju bëri mirë, kur ju udhëzoi për besim".**

**18. S'ka dyshim se Allahu e di fshehtësinë e qiejve e të tokës, Allahu sheh atë që punoni ju.***

---

* Në këto disa ajete u tërhiqet vërejtja atyre që kanë besuar me gojë, por besimi i tyre nuk ka depërtuar sa duhet thellë në zemrat e tyre.

Besimtari i sinqertë nuk bën të dyshojë, të ketë bindje të keqe, nuk bën ta përgojojë tjetrin pas sysh, sepse ajo është aq e urrejtur siç është e urrejtur ngrënia e mishit të njeriut, të vëllait, të të vdekurit. Nuk bën të hulumtojë e të dijë për gjërat intime të tjetrit ose për ndonjë të metë të tij.Pejgamberi ka thënë: "... Ai që përcjell çështjet intime të vëllait të vet, Allahu përcjell atë në çështjet intime, e atë që Allahu e përcjell në to, ia zbulon edhe nëse janë ato në mes mureve të shtëpisë së tij". **(Hafidh ebu Ja'la)**.

Ajeti sipas së cilit kuptohet se të gjithë njerëzit rrjedhin prej një babe e prej një nëne dhe se të gjithë janë të ndarë në popuj e në fise, për tu lehtësuar sa më shumë njohjen e njëri-tjetrit dhe afrimin e njerit me tjetrin, e jo për t'u larguar e përçarë ndërmjet vete, është parim themelor i orientimit dhe i besimit islam se të gjithë njerëzit janë vëllezër.

Ndarja në popuj e në fise ka për qëllim që të dihet prejardhja e secilit, por edhe pse origjina e njeriut është e pranishme ndër popuj dhe në ligje, ajo nuk ka vlerë kur paraqitet, lidhja edhe më e rëndësishme, kur paraqitet besimi - imani, sikurse kur lind dielli, yjet nuk duken më.

"Ai që dëshiron të jetë më i ndershmi, le të respektojë mësimet e Allahut!" **(Shejh Zade)**.

Beduinët, por jo hipokritët, nga Beni Esad erdhën në Medinë shprehën deklaratën islame

dhe i thanë Pejgamberit se të kemi ardhur të gjithë që, jemi me familje dhe nuk të kemi luftuar ty si të luftuan të tjerët. E me këtë donin që Pejgamberi t'u ndihmojë materialisht. Kur'ani vërtetoi se imani i sinqertë është shkalla më e lartë nga vetë deklarata islame. Besimtarë i vërtetë është: i vendosuri pa luhatje, luftëtari me mall e me shpirt.

Ata ia përmendin Muhammedit se ia kishin parë hajrin që u bënë myslimanë, e Pejgamberi u tha mos më lavdëroni mua, falënderonie Allahun që ju ndihmoi të orientoheni në rrugën e drejtë, se Allahut nuk mund t'i fshehet asgjë, Ai i di të gjitha të fshehtat.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures Huxhuratë. Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*

# SURETU KAF
## KAPTINA 50

*E zbritur në Meke, pas sures El Murselat, ajete: 45*

*Kjo sure e zbritur në Meke trajton çështjen themelore të besimit, por theksin e vë në çështjet e ringjalljes dhe të tubimit para Zotit në ditën e gjykimit; prandaj, duke sjellë argumente të forta për fuqinë e Zotit, për momentet nëpër të cilat do të kalojë njeriu, është një kaptinë që trishton zemrën dhe shqisat e njeriut, ndonëse ngjall edhe shpresë të madhe për të dëgjueshmit.*

*Kjo kaptinë fillon me çështjen themelore të cilën e mohonin jobesimtarët Kurejsh, të cilat habiteshin nga Kur'ani kur thoshte: njerëzit do të ringjallen dhe do të jetojnë në një jetë tjetër, andaj për t'u tërhequr vërejtjen për bindjen e tyre të gabuar, sillen disa fakte për fuqinë e pakufishme të Zotit, të cilat manifestohen në krijimin e qiejve, të tokës, të shiut, të bimëve, pemëve etj.*

*Si vërejtje kundër kufarëve kurejshitë, përmenden shkatërrimet e popujve të mëparshëm. Përshkruhet gjendja në çastin e vdekjes, në çastin e ngritjes prej varrezave, në çastin e përgjegjësisë.*

*Përfundon me thirrjen e Israfilit për ringjallje dhe daljen e njerëzve prej varrezave si të ishin karcej të shpërndarë dhe për tubimin e tyre për të dhënë llogari.*

*Quhet: "**Sureti Kaf**", ngase fillon me këtë shkronjë.*



## SURETU KAF

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Kaf, pasha Kur'anin e lavdishëm** *(do të ringjalleni)*.

**2. Por jo, ata u çuditën që u erdhi i dërguari** *(qortues)* **nga mesi i tyre, andaj jobesimtarët thanë: "Kjo është diçka shumë e çuditshme.**

**3. A pasi të vdesim e bëhemi dhé** *(do të kthehemi në jetë)*? **Ai kthim është larg** *(mendjes e mundësisë)*!"

**4. Ne dimë se ç'pakëson** *(ç'tret)* **toka prej tyre. Te Ne është edhe libri që ruan çdo gjë** *(numrin e tyre, emrat, pjesët e trupit)*.

**5. Ata përgënjeshtruan të vërtetën kur ajo u erdhi dhe ata janë në një gjendje të luhatshme.**

**6. A nuk shikojnë ata me vëmendje kah qielli se si mbi ta kemi ndërtuar atë, e kemi zbukuruar atë duke mos pasur në të ndonjë zbrazëti.**

**7. Edhe tokën se si e kemi shtrirë, e në të kemi vendosur kodra përforcuese dhe kemi bërë që në të të mbijnë gjithfarë bimësh të bukura.**

**8.** *(I bëmë ashtu)* **Dëshmi të dukshme dhe përkujtuese për secilin njeri që ka drejtuar mendjen** *(te Zoti)*.

**9. Ne, nga qielli lëshuam shiun e dobishëm dhe më të bëmë që të kultivohen kopshte e drithëra që korren.**

**10. Dhe rritëm trungje të gjata hurmash me fruta të paluar njëri mbi tjetrin.**

**11. Ushqim për njerëz, dhe me te, Ne e ngjallëm tokën e vdekur, e kështu do të jetë edhe ringjallja.**

**12. Para tyre përgënjeshtruan populli i Nuhut, banorët e Bunarit** *(të pusit)* **dhe Themudi.**

**13. Edhe Adi,edhe Faraoni dhe vëllezërit e Lutit.**

**14. Edhe banorët e Ejkes, populli i Tubbeit. Të gjithë i përgënjeshtruan të dërguarit, atëherë e merituan ndëshkimin Tim.**

**15. A mos u lodhëm Ne me krijimin e parë? Jo, por ata janë në një huti rreth një krijimi të ri.**



**16. Ne e kemi krijuar njeriun dhe e dimë se ç'pëshpëritë ai në vetvete dhe Ne jemi më afër tij se damari** *(që i rrah)* **i qafës së tij.**

**17. Dhe se kur dy engjëjt qëndrojnë pranë tij në të djathtë dhe në të majtë.**

**18. Që ai nuk hedh ndonjë fjalë e të mos jetë pranë tij përcjellësi i gatshëm.**

**19. Agonia e vdekjes i vjen me atë të vërtetën** *(i zbulohet çështja e ahiretit)*; **kjo është ajo prej së cilës ke ikur.**

**20. Dhe i fryhet surit, e ajo është dita e premtuar** *(për dënim)*.

**21. E do të vijë secili njeri e bashkë me të edhe grahësi edhe dëshmitari!***

**22.** *(I thuhet)* **Ti ishe në një huti nga kjo** *(ditë)* **e Ne ta hoqëm perdën tënde dhe tash ti sheh shumë mprehtë.**

**23. E shoku** *(përcjellësi)* **i tij do të thotë: "Kjo që është tek unë** *(regjistri i veprave)* **është gati.**

**24. Ju të dy** *(engjëjt)* **hidhnie në xhehenem secilin mohues kryeneç.**

**25. Secilin pengues të veprave të mira, mizor e të dyshimtë në fé.**

**26. I cili Allahut i shoqëroi zot tjetër, pra hidhnie atë në vuajtjet më të rënda".**

**27. E shoku i tij** *(djalli thotë)*: **"Zoti ynë, unë nuk e shmanga prej rrugës së drejtë, por ai vetë ka qenë i humbur larg".**

**28. Ai** *(Allahu)* **thotë: "Mos u grindni tash para Meje, se Unë më parë ju tërhoqa vërejtjen.**

**29. Tek Unë nuk ndryshon fjala** *(vendimi)* **dhe Unë nuk jam zullumqar për robërit".**

**30.** *(Përkujto)* **Ditën kur Ne xhehenemit i themi: "A je mbushur?" E, ai thotë: "A ka ende?"**

**31. Ndërsa besimtarëve të ruajtur xhenneti u afrohet krejt afër.**

**32. Kjo është ajo që u premtohej për secilin që pendohet dhe që e ruan besën e dhënë.**

**33. Për secilin që i është frikësuar Zotit pa e parë dhe ka qenë i kthyer tek Ai me zemër të sinqertë.**

**34.** *(U thuhet)* **Hyni në te, të shpëtuar, se kjo është dita e përjetshme.**

**35. Ata aty kanë çka të dëshirojnë, e te Ne ka edhe më shumë.****

---

* Shkronja "**kafë**" është sikurse edhe shkronjat e tjera në fillim të sureve, por mund të jetë edhe simbol i ndonjë fshehtësie,e emër i Allahut, betim, emër i sures dhe jep të kuptojmë për mrekullinë e Kur'anit.

Kur'ani është libri më i lavdishëm, por idhujtarët çuditeshin se si njeriu mund të vijë pejgamber, si është e mundshme ringjallja pas vdekjes.

Për çdo pjesë të trupit të njeriut, të cilën ia ha toka, ekziston evidencë e saktë, asgjë nuk është e humbur, as numri, as emri, as pjesa e tretur në dhé.

Njerëzia duhet ta vështrojnë me vemendje fuqinë dhe mjeshtërinë e Zotit Krijues, si në qiellin e bekuar e të përsosur, i cili nuk ndryshon, ashtu edhe në tokën që kohë pas kohe merr pamje të ndryshme nga bimët dhe pemët e saj, të cilat përveç që janë stoli e saj, janë edhe ushqim për njerëz. Veçohet në të përmendur trungu i hurmës, ngase është mbret i pemëve.

Edhe popujt e mëparshëm nuk u besuan pejgamberëve për ringjallje. Po Ai Zot që për herë të parë bëri krijimin pa kurrfarë lodhjeje, a nuk është në gjendje ta bëjë ringjalljen?! Por atyre puna e ringjalljes u dukej shumë e madhe. =

= Zoti thotë: Unë e krijova njeriun dhe e di se ç'i qarkullon në trurin e tij, e jam më afër se edhe rrahja e fundit e damarit të qafës së tij. Jam më afër edhe se dy melekët që i rrinë njëri në anën e djathtë e tjetri në anën e majtë dhe sa fjalë që flet ai, ata ia shkruajnë se janë aty pranë. E kur t'i vijë agonia e vdekjes, ai do ta shohë të vërtetën, do ta shohë gjendjen e jetës së ardhshme, prej së cilës gjithnjë ka ikur, duke mos dashur ta pranojë. Dhe kur i fryhet Surit për ringjallje, secilin njeri, i mirë qoftë ose i keq, e përcjell një melek, e një dëshmon për veprat që ka bërë dhe i thuhet: Ke qenë krejt gafil, e tash ta hoqëm atë që ta pat mbuluar zemrën, dëgjimin dhe të parit, e shikimi yt sot është shumë i mprehtë.

** Pasi t'i fryhet surit, të ringjallen dhe të ngriten, të paraqiten për llogari, meleku përcjellës thotë: "O Zot, shënimet për veprat e tij me të cilat më obligove t'i ruaj, qe, janë gati. Atëherë Zoti i urdhëron ata dy melekë që njëri e përcillte e tjetri dëshmonte, ta hedhin në xhehenem secilin jobesimtar kryefortë që ka penguar shumë nga punët e mira , që ka qenë i shfrenuar dhe ka dyshuar në Zotin , duke i shoqëruar edhe ndonjë zot tjetër.

Kur zullumqari përpiqet të arsyetohet se dreqi e ka mashtruar, dreqi që ka qenë shok i tij i thotë Zotit: Unë nuk e kam humbur me dhunë, ai vetë me dëshirën e vet ka qenë i humbur. Zoti u thotë: Tash mos u grindni para Meje, sepse Unë në dynja u kam pas tërhequr vërejtjen për këtë rrezik; Unë nuk i bëj padrejtë askujt, por fjala Ime nuk thyhet.

Kur pyetet xhehenemi se a ka ende vend, ai përgjijet se është mbushur përplot.

Besimtarëve të mirë e të ruajtur, xhenneti u afrohet e shohin dhe u thuhet: Këto të mira janë nga ato që u janë premtuar, tash hyni se jeni të shpëtuar prej zjarrit, keni përshëndetje prej Allahut, prej melekëve, jepni selam njëri-tjetrit në shenjë gëzimi, se këtu jeni përgjithmonë, këtu keni ç'të dëshironi, e pos këtyre të mirave, keni edhe më shumë, e ajo më shumë është se do të shihni Zotin xh. sh.



36. E sa e sa brezni para ty e kemi shkatërruar e që ishin shumë më të fortë e më të shkathët se këta *(idhujtarët kurejshitë)*. Ata brodhën andej e këndej nëpër tokë *(për t'i ikur vdekjes)*. Por,a mos gjetën rrugëdalje?

37. Në të gjitha këto, për atë që ka mendje të shëndoshë dhe që i ka vënë veshin me vëmendje, ka argumente.

38. Ne krijuam qiejt e tokën dhe gjithçka ka ndërmjet tyre brenda gjashtë ditesh dhe Ne nuk ndiem lodhje.

39. Po ti *(Muhammed)* me durim përballo atë që ata të thonë, para lindjes së diellit dhe para perëndimit madhëro me falënderim Zotin tënd.

40. Falu për hirë të Tij edhe në një pjesë të natës edhe pas sexhdes *(pas namazit farz)*.

41. Dhe vëni veshin thirrësit kur thërret nga ndonjë vend i afërt.

42. Ditën kur e dëgjojnë thirjen për të vërtetën *(ringjalljen)*, e ajo është dita e daljes *(prej varrezave)*.

43. S'ka dyshim se Ne japim vdekje dhe vetëm te Ne është kthimi i tyre.

44. Ditën kur me ata hapet toka e ata nguten *(për vendtubim)*, e ai është një tubim i lehtë për Ne.

45. Ne dimë më së miri çka thonë ata, e ti ndaj tyre nuk je ndonjë dhunues, ti këshilloje me këtë Kur'an atë që i ka frikë kërcënimit Tim.*

## SURETU EDH DHARIJATË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

1. Për erërat që ngrehin dheun dhe e shpërndajnë.

2. Për retë që bartin shiun e rëndë.

3. Për anijet që lundrojnë lehtë.

4. Për engjëjt që bëjnë ndarjen e çështjeve.

5. S'ka dyshim se ajo që u premtohet është e vërtetë e sigurt.

6. Dhe se shpërblimi *(gjykimi për vepra)* do të ndodhë pa tjetër.

---

* Shkatërrimi i zullumqarëve që ishin më të fuqishëm se kundërshtarët e Kur'anit dhe të Muhammedit, të cilët u përpoqën t'i shpëtojnë dënimit, por nuk ia dolën, do të duhej të jetë këshillë për atë që ka mend dhe që përcjell çështjet me vëmendje.

Jehuditë thonin se Zoti e filloi krijimin e botës ditën e dielë dhe e përfundoi për gjashtë ditë, e të shtunën pushoi, sepse ishte lodhur. Atë thënie të tyre Kur'ani e refuzoi si të pa bazë.

Muhammedi urdhërohet të mos u vërë veshin thënieve të tyre, sepse Zoti e di më së miri atë që e thonë ata, i thuhet se ti ke për detyrë t'i këshillosh e t'i qortosh, e jo t'i fusësh me dhunë në fenë islame, këshilloje atë që i ka frikë dënimit me zjarr. I thuhet madhëroje dhe falënderoje Zotin tënd me dy rekate namaz para lindjes së diellit dhe para perëndimit të tij, e falu edhe natën edhe pas namazeve, farzeve. Para Miraxhit ishin obligim dy rekate namaz para mëngjesit dhe dy para mbrëmjes, ishte bukur obligim edhe namazi gjatë natës. Natën e Miraxhit u bënë obligim pesë kohët e namazit në mesin e të cilave edhe ai i sabahut dhe i ikindisë që u falën edhe më parë.

Israfili është ai që thërret për ringjallje, atë thirrje të tij e dëgjojnë të gjithë njësoj, toka hapet e njerëzit dalin duke u ngutur për tubim, i cili për Zotin është shumë lehtë.

*Me ndihmën e Zotit, mori fund përkthimi dhe komentimi i sures Kafë. Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*

# SURETU EDH DHARIJATË
## KAPTINA 51

*E zbritur në Meke, pas sures Ahkaf, ajete: 60*

*Kjo sure synon përforcimin e shtyllave të besimit, orientimin e shikimeve të njerëzve kah fuqia e pakufishme e Zotit, ndërtimin e një besimi të rrënjosur në baza të shëndosha.*

*Kaptina fillon me betimin e Zotit për disa krijesa që sipas urdhërit të Tij zbatojnë detyra të rëndësishme siç janë erërat, retë e shiut, anijet lundruese, engjëjt e caktuar me detyra të veçanta, të gjitha këto si përforcim të bindjes së njerëzve, që ringjallja dhe tubimi para Zotit është çështje që do të ndodhë patjetër.*

*Përmend jobesimtarët e Mekës, të cilët nuk e besuan as Kur'anin, as botën tjetër dhe e përshkruan gjendjen e tyre si do të jetë në xhehenem. Mandej, përmend edhe gjendjen e besimtarëve dhe të mirat e kënaqësitë të tyre që do t'u dhurojë Zoti në botën tjetër.*

*U bëhet një rrëfim i shkurtër disa ngjarjeve të pejgamberëve dhe popujve të tyre që ekzistonin në lashtësi.*

*Përfundon duke sqaruar qëllimin definitiv të krijmiit të njerëzve dhe të xhinëve, e që është njohja e drejtë Zotin, adhurimi, sinqeriteti ndaj Tij me të gjitha mundësitë materiale e shpirtërore.*

*Quhet: "**Suretu Edh Dharijati**" - Erërat që ngrisin pluhur ngase në fillim të sures Zoti betohet për rëndësinë e tyre.*



**7. Për qiellin plot rrugë.**

**8. Ju gjendeni në një thënie kontradiktore,**

**9. Nga ai *(besimi)* zmbrapset ai që ishte zmbrapsur.**

**10. Mallkuar qofshin gënjeshtarët!**

**11. Ata të cilët janë gafilë në injorancë *(në verbëri, në padituri)*.**

**12. E pyesin: "Kur është dita e gjykimit?"**

**13. Dita kur ata digjen në zjarr.**

**14. Përjetonie dënimin tuaj, ky është ai që kërkonit t'ju shpejtohet.**

**15. Të devotshmit janë në kopshte e burime.**

**16. Të kënaqur se kanë shtënë në dorë atë që u dha Zoti i tyre, ata edhe më parë *(në dynja)* ishin mirëbërës.**

**17. Ata qenë të cilët pak flinin natën.**

**18. Dhe në syfyr *(kah mbarimi i natës)* ata kërkonin falje për mëkate.**

**19. Dhe në pasurinë e tyre kishin përcaktuar të drejtë për lypësin dhe për të ngratin *(që ka nevojë, por nuk lyp)*.**

**20. Edhe në tokë ka argumente për ata të bindurit.**

**21. Po edhe në veten tuaj. A nuk jeni kah e shihni?**

**22. E në qiell është furnizimi juaj dhe ajo që ju premtohet.**

**23. Pasha Zotin e qiellit e të tokës, kjo është një e vërtetë ashtu siç është e vërtetë se ju flisni.***

**24. A ke arritur të dëgjosh ti për rrëfimin e mysafirëve të ndershëm të Ibrahimit?**

**25. Kur patën hyrë tek Ai dhe thanë: "Të përshëndesim me paqë!" Ai tha: "Qofshi gjithnjë të përshëndetur me paqë!" *(E me vete tha)*: "Njerëz të panjohur!"**

**26. Dhe ai pa u vërejtur shkoi te familja e vet dhe solli një viç të majmë të pjekur.**

**27. Atë ua afroi atyre e tha: "Përse nuk po hani?"**

**28. Dhe ndjeu njëfarë frike prej tyre, po ata thanë: "Mos kij frikë!" Mandej i dhanë myzhde për një djalë të dijshëm.**

**29. E gruaja e tij nisi të bërtasë e i ra shuplaka fytyrës së vet e tha: "Unë jam një plakë që nuk lind!"**

**30. Ata *(engjëjt)* thanë: "Kështu ka thënë Zoti yt, e Ai është i urti, i gjithëdijshmi".**

---

* Zoti xh. sh. betohet në erërat që sipas urdhërit të Tij fryejnë dhe ngrisin pluhur dhe tubojnë retë, të cilat bartin një peshë të rëndë uji të shiut dhe me ndihmën e të cilave lundrojnë anijet. Betohet në engjëjt që përcaktojnë çështjet e shiut, të furnizimit etj. Secili melek është i caktuar për një çështje: Xhibrili është për shpallje te pejgamberët, Mikaili për furnizim me shira, Israfili kujdestar që i fryen Surit, Azraili që i merr shpirtrat. Të gjitha këto dokumentojnë për fuqinë e Zotit i cili do të tubojë njerëzit në ditën e gjykimit.

Qielli plot rrugë ka për qëllim të tregojë qarkullimin e yjeve nëpër rrugët e veta, ose qielli i shtatë me yje të përqëndrueshëm, ose bukuria dhe përsosja e saj në krijim.

Fjalët e idhujtarëve rreth Muhammedit ishin kontradiktore, sepse disa i thonin poet, disa magjistar e disa të tjerë e pandehnin të çmendur, e të gjithë janë të shkatërruar ngase trillonin gënjeshtra. Ata ishin shumë të humbur, e në shenjë talljeje pyetnin kur është dita e gjykimit, e atë ditë ata janë në zjarr.

Për xhennetlinjtë përmenden tri virtyte të tyre: natën faleshin e pak flinin, në kohën e syfyrit lutnin Zotin t'u falë mëkatet dhe nga vullneti dhe bujaria e vet, u jepnin të varfërve e nevojtarëve ndihmë.

Prej qiellit vijnë elementet e furnizimit për jetë siç është shiu, e edhe thevabi dhe adhabi, premtimi dhe kërcënimi.



**31. Ai** *(Ibrahimi)* **tha: "E ç'është puna juaj, o ju të dërguar?"**
**32. Ata thanë: "Ne jemi të dërguar te një popull kriminel!"**
**33. Që të hedhim mbi ta gurë nga balta** *(e pjekur)***!**
**34.** *(gurë)* **Të shënuar te Zoti yt, për ata që i kaluan kufijt** *(në mëkate)***.**
**35. Dhe kush ishte aty nga besimtarët, Ne i nxorëm** *(i larguam)***.**
**36. Po nuk gjetëm aty pos një shtëpie myslimane.**
**37. Dhe Ne kemi lënë aty shenjë për ata që i kanë frikë dënimit të hidhur.***
**38.** *(Kemi lënë shenjë)* **Edhe në Musain kur Ne e dërguam te faraoni me fakte të forta.**
**39. E ai, me tërë anën** *(fuqinë)* **e vet, ia ktheu shpinën dhe tha: "Është magjistar, ose është i çmendur!"**
**40. E Ne e kapëm atë dhe ushtrinë e tij dhe e hodhëm në det, dhe ai e bëri veten të jetë i sharë.**
**41. Edhe në Adin** *(kemi lënë shenjë)* **kur Ne lëshuam kundër tyre erën rrënuese,**
**42. e cila nuk la send pa e shndërruar në mbeturinë.**
**43. Edhe në Themudin kur atyre iu pat thënë: Kënaquni deri në një kohë.**
**44. E ata nga kryelartësia nuk respektuan urdhërin e Zotit të tyre, andaj i përfshiu rrufeja me krismë, e ata e shihnin.**
**45. Dhe nuk mundën as të ngriten e as t'i kundërvihen.**
**46. Edhe popullin e Nuhut** *(e dënuam)* **që ishte më parë. Ai ishte një popull i prishur.**
**47. Ne, me forcën tonë e ngritëm qiellin dhe Ne e zgjërojmë atë.**
**48. Edhe tokën Ne e kemi shtruar, sa shtrues të mirë jemi.**
**49. Dhe Ne krijuam prej çdo sendi dy lloje** *(mashkull e femër)* **që ju të përkujtoni** *(madhështinë e Zotit)***.**
**50. Pra, ikni e mbështetnu tek Allahu, unë prej Tij jam një qortues i hapët.**
**51. E mos i shoqëroni Allahut edhe ndonjë zot tjetër, edhe për këtë unë jam i dërguar prej Tij që t'ju tërheqë haptazi vërejtjen.**

---

* Mysafirët që iu paraqitën Ibrahimit ishin: Xhibrili, Mikaili dhe Israfili, por të personifikuar si njerëz, djem të rinj, e meqë ishin engjëj, thuhet mysafirët e ndershëm.

Ata Ibrahimin e përshëndetën me fjalë të mira, e ai i përshëndeti edhe më mirë, por vetmevete tha: njerëz të panjohur. Si mikpritës i mirë, pa u hetuar fare, doli te familja, përgaiti një viç të pjekur dhe ua solli pranë. E kur ata nuk shtrinë dorën të marrin nga ai, Ibrahimi në mënyrë të kulturuar e njerëzore u tha: Përse nuk po hani dhe në vete ndjeu njëfarë frike. Po ata i thanë të mos ketë frikë edhe e lajmëruan se do ta ketë një djalë që do të bëhet i dijshëm. Kur dëgjoi gruaja e tij atë lajm u habit, thirri me zë të lartë duke i rënë fytyrës me shuplaka e duke thënë: unë jamë plakur edhe jam beronjë. Ata i thanë se ai është vendimi i Zotit që di gjithçka. I treguan Ibrahimit se kanë ardhur ta gurëzojnë popullin e Lutit, i cili kishte kaluar çdo kufi të normave njerëzore, kurse Lutin me dy vajzat e tij e shpëtuan.



52. Ja, ashtu pra, edhe atyre që ishin më parë nuk u erdhi i dërguar e që nuk i thanë: "Është magjistar ose është i çmendur!"

53. A mos e porositën njëri-tjetrin me këtë? Jo, por ata janë popull renegat.

54. Andaj ti largohu prej tyre, ti nuk je i qortuar.

55. Vazhdo me këshillë, sepse këshilla besimtarëve u bën dobi.

56. Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër pos që të më adhurojnë.

57. Unë nuk kërkoj prej tyre ndonjë furnizim e as dëshiroj të më ushqejnë ata.

58. Allahu është furnizues i madh, Ai fuqiforti.

59. S'ka dyshim se atyre që bënë mizori u përket dënimi si pjesa e dënimit të shokëve të tyre, andaj, të mos e kërkojnë shpejtimin e tij.

60. Të mjerët ata që nuk besuan për atë ditën e tyre të premtuar!*

## SURETU ET TUR

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

1. Pasha Turin.
2. Dhe librin e shkruar në rreshta.
3. Në lëkurë të shtrirë.
4. Pasha shtëpinë *(Qaben)* e vizituar *(ose Bejti Mamurin në qiell)*.
5. Pasha kulmin e ngritur *(qiellin)*.
6. Pasha detin e mbushur *(ose detin e ndezur flakë në kijamet)*.
7. Është e vërtetë se dënimi i Zotit tënd pa tjetër do të ndodhë.
8. Atë nuk ka kush që mund ta largojë.
9. Ditën kur qielli bën një tronditje të fortë.
10. Dhe kodrat të shkulen nga vendi e të ecin.
11. Atë ditë është mjerim i madh për përgënjeshtarët.
12. Të cilët luajnë të zhytur në besime të kota.
13. Ditën kur me rrëmbim shtyhen në zjarrin e xhehenemit.
14. Ky është ai zjarr, që ju e keni përgënjeshtruar.

---

* Rrëfimet për pejgamberët dhe për popujt e tyre të padëgjueshëm, kanë për qëllim të joshin zemrën e Muhammedit ndaj sjelleve të këqija të popullit të tij. Popullin e Nuhut e ndëshkoi me përmbytje në det, të Hudit me një erë të stuhishme, të Salihut me një krismë të hatashme.

Allahu që me fuqinë e Tij të fortë ngriti qiellin, shtroi tokën për të jetuar në te, krijoi çdo send të dy gjinive, është i vetmi krijues, andaj duhet ikur prej besimeve të kota dhe duhet mbështetur vetëm në Allahun një.

Edhe popujt e parë i përgënjeshtruan pejgamberët porsi t'ia kishin lënë njëri-tjetrit porosi; por jo, ata ishin popull i rrebeluar. Ti, i thuhet Muhammedit, nuk je fajtor, ti këshillo pandërprerë besimtarët, se këshilla jote ka efekt. Zoti nuk krijoi xhinë e njerëz për tjetër por vetëm që ta adhurojnë, ta respektojnë, ta njohin se është Një, e nuk ka kurrfarë nevoje prej tyre, ata janë të nevojshëm për Te.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures Edh-Dharijati. Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*

# SURETU ET TUR
## KAPTINA 52

*E zbritur në Meke, pas sures Es Sexhdetu, ajete: 49*

*Si përforcim i bindjes dhe i besimit ndaj të vërtetave të fesë islame, në fillim të kaptinës Zoti fuqiplotë betohet në disa nga krijesat e Veta si ringjallja dhe gjykimi para Zotit dhe dënimi kundër atyre që mohojnë të vërtetën, është i pashmangshëm.*

*Pas përshkrimit të tmerrit, i cili do t'i kaplojë ata që nuk besuan me rastin e kijametit dhe të ditës së gjykimit përshkruhet jeta e këndshme dhe e kënaqshme e atyre që besuan, që vepruan mirë dhe e merituan xhennetin, e përshkruhet edhe kënaqësia për bashkimin e prindërve me fëmijët e tyre, si dhuratë e Zotit.*

*Pejgamberi urdhërohet ta vazhdojë këshillën e vet e të mos u vërë veshin kundërshtimeve të kundërshtarëve, të jetë i durueshëm se ndihma e Zotit është në anën e tij.*

*Quhet: "**Suretu Et Tur**" - kaptina e Turit, ngase Allahu betohet me atë kodër në të cilën i foli Musait dhe si e tillë, ajo kodër gëzon një famë të madhe ndaj të gjitha kodrave të tjera të botës.*



**15. A mos është kjo ndonjë magji, apo ju nuk po shihni** *(jeni verbëruar siç u verbuat nga e vërteta në dynja).*

**16. Hyni në të! Për juve është njësoj, bëtë durim ose nuk bëtë. Shpërbleheni vetëm me atë që me veprat tuaja e merituat.**

**17. Ata të devotshmit janë në kopshte e në begati.**

**18. Të kënaqur me atë që u dha Zoti i tyre dhe që i ruajti Zoti i tyre nga vuajtja e xhehenemit.**

**19.** *(U thuhet)* **Me të mirë hani e pini, për atë se vepruat mirë.**

**20. Ata janë të mbështetur në kolltuke të renditur dhe Ne u shoqëruam atyre hyri symëdha.**

**21. E ata që vetë besuan, e edhe pasardhësit e tyre ishin me besim, Ne atyre do t'ua shoqërojmë pasardhësit e tyre dhe asgjë nuk u pakësojmë nga veprat e tyre** *(prindërve)*. **Secili njeri është peng i asaj që ka punuar.**

**22. Ne atyre u shtojmë të mirat me pemë e me mish që ata e dëshirojnë.**

**23. Aty njëri-tjetrit ia zgjasin gotën, aty nuk ka fjalë të kota e as mëkat.**

**24. Në mesin e tyre qarkullojnë shërbetoret si të ishin margaritarë të ruajtur.**

**25. Dhe njëri-tjetrit i qasen duke i pyetur** *(për punët e tyre në dynja).*

**26.** *(Këta)* **Thonë: "Ne edhe kur ishim në familjet tona, ishim ata që frikësoheshim.**

**27. E Allahu na dhuroi të mira dhe na ruajti prej dënimit të erës** *(flakës)* **së nxehtë të zjarrit.**

**28. Ne më parë ishim ndër ata që e lutëm Atë, e Ai është bamirës, mëshirues".***

**29. Pra ti përkujto** *(me Kur'an)* **se me dhuntinë e Zotit tënd ti nuk je as falltor, as i çmendur.**

**30. E ata thonë: "Ai është poet, po presim kohën ta zhdukë".**

**31. Thuaj: "Pritni, se edhe unë do të pres me ju".**

---

* Tur është kodra në të cilën Zoti i foli Musait. Libri i shkruar në rreshta e në fletë të hapura, është Kur'ani që lexohet prej besimtarëve në mus-haf, e prej melekëve në Levhi Mahfudh. Shtëpia e banuar është Qabja, të cilën gjithnjë e vizitojnë haxhinjtë, ose Bejtul Ma'muri në qiell, të cilin e vizitojnë melekët. Kulm i ngritur është qielli. Deti i mbushur me ujë, ose deti që në momentin e katastrofës do të ndizet si zjarr. Zoti betohet në këto krijime se dënimi për kundërshtarë është realitet i pamohueshëm.

Lëkundja e qiellit andej-këndej dhe shkulja e kodrave e fluturimi i tyre, japin të kuptohet se dynjaja mori fund, sepse toka, qielli, malet, detet, janë krijuar që njerëzit të përfitojnë prej tyre, e deri sa në të nuk do të kthehet më askush, ajo shkatërrohet.

Të mjerë janë ata që refuzuan mësimet e Zotit dhe atë ditë u thuhet kur janë në prag të xhehenemit: A mos është kjo ndonjë magji, apo jeni verbuar siç u verbuat në dynja ndaj udhëzimeve të Zotit.

Xhennetlinjtë, përveç që janë të kënaqur me të mirat e xhennetit,Zoti do t'i kënaqë edhe më tepër, kur do t'ua shoqërojë edhe fëmijët e tyre në xhennet, edhe nëse fëmija i tyre nuk ka meritë për atë shkallë të xhennetit, por atë e bën për hirë të prindërve të mirë. Kuptohet, nëse fëmija ka qenë besimtar sikurse edhe prindërit e vet, e nëse jo, atëherë këputen të gjitha lidhjet.



**32. A mendjet *(iluzionet)* e tyre po u urdhërojnë për këtë, apo ata janë popull renegat?**

**33. A mos ata thonë: "Ai *(Muhammedi)* e trilloi!" Jo, por ata nuk besojnë.**

**34. Pra, nëse ata janë drejt, le ta sjellin një ligjërim si ai.**

**35. A mos u krijuan prej kurgjësë, apo ata vetë janë krijues?**

**36. A mos ata krijuan qiejt e tokën, Jo, por ata nuk janë të bindur.**

**37. A mos tek ata janë depot e Zotit tënd, apo ata i mbizotërojnë?**

**38. A mos kanë ata shkallë të larta që në to përgjojnë? Pra, përgjuesit e tyre le të sjellin fakt të sigurt!**

**39. A mos vazjat janë të Atij, kurse djemtë tuajt?**

**40. A mos ti u kërkon atyre shpërblim, e ata janë të ngarkuar nga tagri?**

**41. A mos tek ata janë fshehtësitë, e ata i shkruajnë?**

**42. A mos po të kurdisin ndonjë kurth, po ata që nuk besuan bijnë vetë në kurth.**

**43. A mos kanë ata ndonjë zot pos Allahut? I lartë është Allahu nga ai që ata i shoqërojnë.**

**44. Edhe sikur ta shihnin që u bie nga qielli ndonjë copë, ata do të thoshin: "Është re e dendur!"**

**45. Po ti lëri ata derisa të ballafaqohen në ditën e tyre, kur do të shtangen.**

**46. Ditën kur dredhia e tyre nuk do t'u bëjë dobi asgjë e as që do të ndihmohen.**

**47. Është e vërtetë se ata që bënë zullum, kanë një dënim më të afërt se sa ai *(i kijametit)*, por pjesa dërmuese e tyre nuk e dinë.**

**48. Ti bën durim në vendimin e Zotit tënd, se ti je nën mbikëqyrjen Tonë dhe kur të ngrihesh madhëroje me falënderim Zotin tënd!**

**49. Edhe gjatë natës adhuroje Atë, si dhe kur yjet nuk duken më***

---

Gjithashtu kuptohet se edhe xhennetlinjtë edhe xhehenemlinjtë i përkujtojnë veprat dhe gjendjen e tyre se ishin në dynja, e besimtarët do të kënaqen kur i përkujtojnë vështirësitë e dynjasë dhe gjendjen e tyre të kënaqshme në xhennet, ndërsa të tjerët mjerimin në xhehenem.

* Në këto disa ajete përshkruhen bindjet e kota të idhujtarëve, të cilët edhe pse nuk kishin kurrfarë fakti, nga inati u përmbaheshin atyre dhe bënin shpifje. Në të gjitha këto pyetje që i parashtron Kur'ani para tyre, ata nuk kanë përgjigje me të cilën do të mund ta arsyetonin qëndrimin e vet, andaj pos dënimit në ahiret, ata do të përjetojnë dënim edhe në dynja.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures Tur. Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*

# SURETU EN NEXHM
## KAPTINA 53

*E zbritur në Meke, pas sures Ihlas, ajete: 62*

*Edhe kjo sure e shpallur në Meke bën fjalë rreth çështjeve të besimit të drejtë.*

*Nis me temën rreth Miraxhit, që është mrekulli për Pejgamberin dhe që gjatë atij udhëtimi pa gjëra të çuditshme, të cilat bëjnë të habitet mendja e njeriut dhe për të cilat u tregoi shokëve të vet.*

*Pas këtij fillimi sjell tregimin për idhujt, statujat që i adhuronin idhujtarët në atë kohë dhe mendonin se ata do t'u ndihmojnë.*

*Në këtë sure parashtrohet çështja e drejtësisë, e cila do të mbretërojë në ditën e gjykimit, e sipas së cilës askush nuk do të përgjigjet për gabimet e tjetrit. Drejtësi e përsosur e Zotit, për të cilën është folur edhe në librat e mëparshëm e edhe në Kur'an.*

*Përshkruhet fuqia e Zotit që manifestohet në jetën dhe në vdekjen e njerëzve, në begatimin dhe varfërinë e tyre, në krijimin e çdo qenieje të dy gjinive, në ringjallje pas shkatërrimit të përgjithshëm.*

*Quhet: "**Suretun Nexhmi**" - kaptina e yllit, ngase në fillim të saj Zoti betohet në yllin polar të lindjes, të cilin e adhuronin disa nga arabët.*

## SURETU EN NEXHM

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Pasha yllin kur ai bie** *(prej së larti poshtë)***!**

**2. Shoku juaj** *(Muhammedi që ju e njihni)* **as nuk është njeri që ka humbur, as që ka devijuar** *(nga e vërteta)***.**

**3. Dhe ai nuk flet nga mendja e tij.**

**4. Ai** *(Kur'ani)* **nuk është tjetër pos shpallje që i shpallet.**

**5. Atë ia mësoi, Ai fuqiforti** *(Xhibrili)***.**

**6. Që ka mendje precize dhe që u përqëndrua në formën e vet** *(reale)***.**

**7. Dhe ai** *(Xhibrili)* **ishte në horizontin e lartë** *(nga lindja)***.**

**8. Pastaj u lëshua dhe iu afrua.**

**9. E ishte afër sa dy harqe** *(dy kutë)* **apo edhe më afër.**

**10. Dhe i shpalli robit të Tij atë që ia shpalli.**

**11. Zemra nuk e mohoi atë që e pa** *(me sy)***.**

**12. A po i bëni polemikë atij për atë që e ka parë?**

**13. Atë** *(Xhibrilin)* **e ka parë edhe herën tjetër.**

**14.** *(E ka parë)* **tek Sidretul Munteha.**

**15. Që pranë saj është xhennetul Me'va** *(kopsht strehimi i...)*

**16. Atëherë kur Sidrën e mbuloi çka e mbuloi.**

**17. Shikimi** *(i Muhammedit)* **as nuk lakoi e as nuk tejkaloi.**

**18. Ai** *(Muhammedi)* **vërtet, pa disa nga shenjat më të mëdha të Zotit të vet.***

**19. E ju, a e shihni Latin dhe Uzanë?**

**20. Dhe atë të tretin e të fundit, Menatin** *(a kanë fuqi si Zoti i Muhammedit, e ju i konsideroni zota)***!**

**21. A mendoni se meshkujt janë tuajët, e të Atij femrat?**

**22. Atëherë, ajo është një ndarje e padrejtë.**



**23. Ata** *(që i adhuroni ju)* **nuk janë tjetër, vetëm se emra që ju dhe prindërit tuaj i emërtuat; Allahu nuk zbriti për ta ndonjë fakt. Po ata** *(idhujtarët)***, nuk ndjekin tjetër vetëm se paragjykime dhe çka duan vetë, megjithqë prej Zotit të tyre u pat ardhur udhëzimi.**

**24. A mos do t'i takojë njeriut ajo që ai dëshiron** *(Jo)***?**

**25. E dihet se vetëm Allahut i takon** *(sundimi)* **bota tjetër dhe kjo botë.**

**26. E sa engjëj ka që janë në qiej, e që ndërmjetësimi i tyre nuk bën dobi asgjë, vetëm pasi që Allahu të japë leje për atë që dëshiron dhe që është i kënaqur për të.**

* Allahu betohet në atë krijim të vetin që dëshiron, e krijesat nuk bën të betohen në tjetërkë pos në Krijuesin e vet. Betohet me yllin që bie, që perëndon, që shkapërderdhet në ditën e kijametit, se Muhammedi bashkëvendësi i kurejshitëve, të cilin e njihnin mirë, nuk ishte ai që kishte humbur rrugën, as që kishte besim të prishur dhe as nuk fliste sipas dëshirës së vet, por fliste atë që i shpallej. Me urdhërin e Zotit Xhibrili ia mësonte Kur'anin, Xhibrili ishte i fuqishëm dhe mendjemprehtë. Iu paraqit Muhammedit në formën e vet si ishte i krijuar dhe prej së larti iu afrua krejt afër dhe ia shpalli atë që e kishte urdhëruar Zoti.

Edhe pse idhujtarët bën dyshim se Muhammedi mund ta ketë parë Xhibrilin, Kur'ani vërteton se ai e pa edhe njëherë tjetër në formën e vet, e pa pranë Sidrës. Sidre quhet një pemë, e "munteha" - përfundon, pse përtej saj nuk di kush se ç'ka përveç Zotit xh. sh. pra përfundon deri aty dija e krijesave.



**27. Ata që nuk e besojnë jetën tjetër, ata engjëjt i emërtojnë me emra femrash.**

**28. Ata nuk dinë asgjë për atë *(emërtim)*, ata nuk ndjekin tjetër vetëm paragjykime, e paragjykimi nuk është asgjë ndaj së vërtetës.**

**29. Andaj, ti largohu prej atij që i ka kthyer shpinën Kur'anit dhe që nuk do tjetër vetëm jetën e dynjasë!**

**30. Ajo është e tërë dituria që kanë arritur ata, e Zoti yt është Ai që di më së miri për atë që është larguar nga rruga e Tij dhe Ai është që e di më së miri për atë që është në rrugën e drejtë.**

**31. Dhe vetëm të Allahut janë ç'ka në qiej dhe në tokë - për t'i shpërblyer ata që bënë keq me të keqen e tyre dhe për t'i shpërblyer ata që bënë mirë me të mirën e tyre.**

**32. Ata që largohen prej mëkateve të mëdha dhe prej punëve të ndyta, përpos ndonjë pune të imët, s'ka dyshim se Zoti yt është që gjerësisht përfshin me falje, se Ai di më së miri për ju edhe para se t'u krijojë edhe kur e filloi krijimin tuaj nga dheu e edhe kur ishit të fshehur në barqet e nënave tuaja, pra mos lavdëroni veten, se Ai e di kush është më i ruajtur.***

**33. A e ke parë atë që u zbrap *(prej fesë)*,**

**34. Që dha pak e pastaj e ndërpreu?**

**35. A mos është që tek ai ka njohuri për të fshehtën *(çështjen e dënimit në ahiret)*, dhe ai po e ditka?**

**36. Apo nuk është informuar me atë që është në fletushkat e Musait.**

**37. Dhe të Ibrahimit, që gjithnjë i plotësoi obligimet.**

**38. *(Që në to shkruan)* Se askush nuk bart barën e *(mëkatit)* tjetrit.**

**39. Dhe se njeriut nuk i takon tjetër vetëm se ajo që ka punuar.**

**40. Dhe se mundi i tij më vonë *(ditën e gjykimit)* do të shihet.**

**41. Pastaj ai shpërblehet me shpërblimin më të plotë.**

**42. Dhe se kthimi i fundit do të jetë te Zoti yt.**

**43. Dhe se Ai bën për të qeshë dhe bën për të qarë.**

**44. Dhe se Ai është që jep vdekje dhe jep jetë *(gjallëri)*.**

---

Sipas kësaj pjese të Kur'anit, kuptojmë se Muhammedi Xhibrilin e pa dy herë në formën e tij origjinale: kur për herë të parë ia solli shpalljen në shpellën Hira dhe natën e Israut e të Miraxhit në qiej.

Natën e Miraxhit Pejgamberi pa shumë çudi: Sidrën e kishte mbuluar dritë prej Zotit dhe e kishin rrethuar melaiket; e pa Bejtul Ma'murin, e pa xhennetin dhe xhehenemin, e pa edhe Xhibrilin në atë formën e vet, e pa edhe shumë gjëra të tjera të çuditshme, e syri i pejgamberit nuk lakoi as djathtas, as majtas por ishte i përpikët në vëmendje e në shikim.

* Latë ishte një statujë në Taif, Uza në fisin Gatafanë, Menatë në fisin Huza'ah dhe; këto adhuroheshin nga idhujtarët si zota. Dy të parat i pat thyer Halid bin Velidi.

Idhujtarëve u thuhet: A kanë ndonjë fuqi këta zota tuaj që po i adhuroni? Zoti për të cilin u thërret Muhammedi është krijues i gjithçkafës që ekziston, edhe i engjëjve, edhe i Sidrës, edhe i Muhammedit që e ngriti në Miraxh etj.

Idhujtarët pa kurrfarë dije thoshin për engjëjt se janë femra dhe thoshin se janë bija të Zotit, kurse vetë i urrenin femrat.

Idhujtarët u kishin vënë ata emra zotave të tyre dhe mendonin se ata do t'u ndihmojnë, ata dinin aq dhe i bënin vetes qejf. Nuk e dinin se edhe engjëjt më të lartë, nuk kanë asgjë në dor për t'i dihmuar dikujt, ata engjëj mund t'i ndihmojnë atij që Zoti dëshiron dhe pranon, por edhe ata pas lejes së Zotit, e ku mund të ndihmojnë idhujt.

Mëshira e Zotit ka përfshirë çdo send, e është shpresë se Ai do t'i falë e mëshirojë ata që ruhen prej mëkateve të mëdha, sepse gjendjen e njerëzve Ai e ka ditur edhe pa lindur ata.

**45. Dhe Ai është që krijoi llojet - mashkullin dhe femrën.**
**46. Nga pika e farës që hidhet.**
**47. Dhe se Atij i takon ngjallja tjetër** *(ringjallja në ahiret).*
**48. Dhe se Ai është që pasuron dhe që varfëron.**
**49. Dhe se Ai është Zoti i Shi'rasë** *(ylli polar që e adhuronin).*
**50.Dhe Ai e shkatërroi Adin e lashtë.**
**51.Edhe Themudin që prej tyre nuk mbeti më.**
**52. Edhe popullin e Nuhut më herët, vërtet ata ishin edhe më zullumqarë dhe më renegatë.**
**53. Edhe Mu'tefikën** *(vendbanimin e popullit Lut)* **e lëshoi prej së larti.**
**54. E i përfshiu ata ajo që i përfshiu.**
**55. Pra cilës së mirë të Zotit tënd i ke dyshim?**
**56. Ky** *(Muhammedi)* **është një qortues i llojit të qortuesve të parë.**
**57. E afërta është afruar** *(kijameti).*
**58. Pos Allahut nuk ka kush që mund ta largojë atë** *(ta pengojë)*!
**59. A prej këtij ligjërimi** *(Kur'ani)* **po çuditeni?**
**60. E po qeshni dhe nuk po qani?**
**61. Madje edhe e zëni në asgjë.**
**62. Pra, bini në sexhde për Allahun dhe adhuronie!***



## SURETU EL KAMER

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Momenti** *(i katastrofës së përgjithshme)* **është afruar, e hëna është çarë** *(në dysh).*
**2. Po ata** *(idhujtarët)* **edhe nëse shohin ndonjë argument** *(mrekulli)* **zbrapsen e thonë: "Kjo është magji e vazhdueshme!"**
**3. Dhe përgënjeshtruan, e ndoqën dëshirat e veta, por çdo çështje arrinë cakun e fundit.**
**4. Atyre u patën ardhur aso lajmesh** *(të popujve të lashtë)*, **ku ka mjaft qortime,** *(për ata që kuptojnë).*
**5. Urtësi e përsosur** *(është Kur'ani)*! **Po sa bëjnë dobi qortimet!**
**6. Pra, largohu prej tyre. Ditën kur thirrësi** *(Israfili)* **kumton një send të tmerrshëm.**

* Ai që ia ktheu shpinën fesë islame ishte Velid ibni Mugire, të cilin e kishte përqeshur një shok idhujtar pse po e lavdëronte Kur'anin. E kur i tha se po i frikësohem azabit të ahiretit, ai i tha se unë do ta bartë mëkatin tënd, nëse më jep pak nga pasuria jote. Ky i dha pak, mandej ia ndërpreu. Ndoshta është fjala se ai, Velidi dha pak për Kur'anin kur e lavdëroi, por u tërhoq dhe ndërpreu lavdin. Mund të jetë shkas i zbritjes së këtij ajeti edhe ndonjë rast tjetër.

Zoti vërteton se asnjë njeri nuk mund ta bartë mëkatin e tjetrit, e nëse nuk i besojnë Kur'anit, këtë ligj e kanë pas të shkruar edhe në librin e Musait e të Ibrahimit.

Nuk duhet kuptuar se përveç mundit të vet, njeriut nuk do t'i takojë ndonjë e mirë nga ndokush tjetër, pse kjo është drejtësi e tjetër është drejtësia, dhe tjetër është mirësia e bujaria. Shpërblimi që i jepet punëtorit përtej sasisë së caktuar për atë punë, është bujari, është mirësi, e nuk është ndonjë padrejtësi. Gjithashtu ndonjë e mirë si lutje, sadaka, hajratë etj. për hir të shpirtit të prindërve, të ndonjë shoku, të ndonjë që të ka mësuar për mbarë, nuk është e huaja për te, që të mund të thuhet se njeriut i takon vetëm mundi i vet, sepse nxitja për ndonjë dhuratë ndaj të përmendurve, buron prej tyre, pra konsiderohet mund i tyre. Ky është mendim i ehlus sunnetit.

Idhujt që i adhuronin idhujtarët ishin rreth 360, por më të njohurit ishin Lat, Uza, Menat; mirëpo kur u çlirua Meka i thyen. Pas përshkrimit të fakteve për fuqinë e pakufishme të Zotit krijues, besimtarët porositen t'i përulën dhe vetëm Atë ta adhurojnë.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i Suretun Nexhmi. Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*

# SURETU EL KAMER
## KAPTINA 54

*E zbritur në Meke, pas sures Et Tariku, ajete: 55*

*Kjo kaptinë parashtron çështjet e besimit, duke bërë një invadim të trishtueshëm e të frikësuar kundër atyre që i përbuzën dhe i mohuan thëniet e Kur'anit, duke u tërhequr vërejtjen prej fillimi e deri në fund i qorton dhe u kërcënohet me llojlloj mënyrash të ndëshkimit.*

*Fillon me rrëfimin për mrekullinë botërore, mrekullinë e ndarjes së hënës që është njëra prej shumë mrekullive të Pejgamberit.*

*Mandej kthehet e i bën një vështrim momentve të ditës së kijametit, momenteve të ndryshme duke filluar prej thirrjes së Israilit për ringjallje, e deri te përfundimi i përjetshëm në xhennet ose në xhehenem.*

*Pas prezentimit të masave ndëshkuese kundër popujve të lashtë, u kthehet idhujtarëve mekas, duke u dhënë të kuptojnë se do të pësojnë edhe në këtë botë, por tmerri i madh, i hidhur që i pret në botën tjetër, do të jetë shumë më i rëndë. E, përfundon me ardhmërinë fatlume të atyre që besuan dhe u ruajtën prej punëve të këqija e të liga.*

*Quhet: "**Suretul Kameri**" - Kaptina e hënës, ngase në ajetin e parë të saj flitet për te dhe për afrimin e çastit të shkatërrimit të përgjithshëm të kësaj ekzistence.*



7. Dalin prej varreve, e si karkaleca të shpërndarë e me shikim të përulur.

8. Duke shpejtuar drejt atij që i thërret, e jobesimtarët thonë: "Kjo është ditë e vështirë".

9. Populli i Nuhut që ishte para tyre përgënjeshtroi, dhe robin Tonë *(Nuhun)* e quajti rrenacak dhe thanë: "I marrë!" dhe iu bë kërcënim.

10. E ai iu drejtua Zotit të vet: "Unë jam i mundur, prandaj më ndihmo!"

11. Atëherë Ne me një shi të vrullshëm i hapëm dyert e qiellit.

12. Dhe Ne tokën e zbërthyem në burime uji, kurse uji u bashkua siç ishte caktuar.

13. E atë *(Nuhun)* e bartëm në *(anije)* dërrasash e shtyllash të gojëzuara.

14. Që lundronte në mbikëqyrjen Tonë. *(I fundosëm)* Si ndëshkim për atë *(Nuhun)* që ishte mohuar *(përbuzur)*.

15. Atë *(ngjarje)* Ne e lamë për kujtim, po a ka ndokush që merr mësim?

16. E çfarë ishte ndëshkimi Im dhe kërcënimi Im!

17. Ne Kur'anin e bëmë të lehtë për mësim, po a ka ndokush që merr mësim?

18. Adi përgënjeshtroi, e çfarë ishte ndëshkimi Im dhe kërcënimi Im?

19. Atyre Ne një ditë fatkeqe të përjetshme u lëshuam një erë të fortë.

20. I ngriste njerëzit si të ishin trupa hurmash të shkulura.

21. Dhe çfarë ishte ndëshkimi Im dhe vërejtja Ime?

22. Ne Kur'anin e bëmë të lëhtë për të kuptuar, a ka ndokush që mer këshillë?

23. Themudi përgënjeshtroi të dërguarit.

24. E thanë: "A të shkojmë pas një të vetmit njeri që doli nga mesi ynë, po Ne atëherë do të jemi të humbur në një marrëzi!"

25. A, atij nga mesi jonë iu dha shpallja? Jo, por ai është një gënjeshtar mendjemadh.

26. Mirëpo ata nesër do të kuptojnë se kush është gënjeshtari, mendjemadhi!

27. Ne atyre do t'ua dërgojmë deven si sprovë e ti vetëm vështro dhe bën durim.



**28. Dhe lajmëroji ata se uji është i ndarë për ta veç e veç, secili do të paraqitet për të pirë ujë në rendin e vet.**

**29. Po ata e ftuan shokun e vet, e ai mori dhe e theri atë.**

**30. E çfarë ishte ndëshkimi Im dhe kërcënimi Im?**

**31. Ne lëshuam kundër tyre një ushtimë, e ata u bënë si shtrojë vathi.** *(Mbeturinë e ushqimit të kafshëve që u shtrohet).*

**32. Ne Kur'anin e bëmë të lehtë për këshillë, po a ka ndokush që merr mësim!***

**33. Populli i Lutit i përgënjeshtroi vërejtjet e pejgamberit të vet.**

**34. Ne atyre, përveç familjes së Lutit të cilën e shpëtuam para se të agonte, u lëshuam një erë që solli gurë mbi ta.**

**35.** *(Shpëtimi ishte)* **Një mirësi nga ana Jonë, ashtu Ne shpërblejmë atë që falënderon.**

**36. Ai** *(Luti)* **u pat tërhequr vërejtjen atyre për dënimin Tonë të rëndë, por ata dyshuan në ato kërcënime.**

**37. Ata deshën t'u afrohen mysafirëve të tij Ne ua verbëruam sytë atyre, pra përjetoni ndëshkimin Tim dhe qortimet e Mia!**

**38. E, atyre në një mëngjes të hershëm u erdhi dënimi i përhershëm.**

**39. Pra, vuanie dënimin Tim dhe qortimin Tim!**

**40. Ne Kur'anin e bëmë të lehtë për të studiuar, a ka ndokush që merr përvojë nga ai?**

**41. Edhe rrethit të faraonit i patën ardhur shumë vërejtje.**

**42. Ata i përgënjeshtruan të gjitha argumentet Tona, prandaj Ne i dënuam ashtu siç është dënimi i një ngadhënjyesi, i një fuqiploti.**

**43. A jobesimtarët tuaj janë më të vlefshëm se ata që u përmendën, apo ju keni ndonjë kontratë në librat e qiellit?**

**44. A mos po thonë: "Në jemi një grup ngadhënjyes tok të bashkuar?"**

**45. Grupi, do të pësojë disfatë dhe ata do të kthehen prapa.**

**46. Por jo, afati i tyre është kijameti, e kijameti është edhe më i vështirë, edhe më i hidhur.**

**47. S'ka dyshim se idhujtarët kriminelë, janë edhe në një huti edhe në zjarr të madh.**

**48. Ditën kur me fytyrat e tyre do të tërhiqen zvarrë në zjarr. "Vuanie dënimin Sekar".** *(emër i një xhehenemi).*

**49. Ne çdo send kemi krijuar me masë të caktuar.**

---

* Afrimi i momentit të shkatërrimit të kësaj bote, është i kuptueshëm nga fakti se Muhammedi është i dërguar i fundit, por distanca ndërmjet ardhjes së tij dhe momentit, është aq sa e di Zoti, e askush tjetër.

Për ndarjen e hënës më dysh, si mrekulli e Pejgamberit, vërteton shumica dërmuese e komentatorëve, vërtetojnë edhe shumë hadithe të vërteta që shënuan muhadithinët, në mesin e të cilëve edhe përmbledhësit më të njohur e më autoritativë, Buhariu e Muslimi. Pas fakteve të tilla nuk mbetet vend për ndonjë shqyrtim ndonëse sipas disave, fjala është për ditën e kijametit kur do të copëtohen të gjithë trupat qiellorë, pra edhe hëna.

Jobesimtarët kurejshitë nuk u besuan fakteve, por ata shkuan pas dëshirave të veta, por është normale që çdo send e gjen vendin e vet, e vërteta te njerëzit e mirë, kurse e shtrembëra te të këqijtë.

Kur'ani është dituri e këshillë e përsosur, por arrogantëve nuk u bën dobi, të cilët kur thirrë Israfili për ringjallje, do të dalin prej varreve si karkalecat që nuk kanë ndonjë orientim të caktuar në qarkullimin e vet, e ajo është ditë e vështirë për mohuesit.

Populli i Nuhut përveç që e quajti gënjeshtar, ai edhe iu kërcënua, andaj u dënua me vërshim, i Adit u zhduk nga një erë e fortë dhe e ftohtë që fryente nga ana e perëndimit, ndërsa të Themudit, që e theri deven që ishte mrekulli e Salihut, u zhduk me një krismë rrufeje.

# SURETU ER RRAHMAN
## KAPTINA 55

*E zbritur në Meke, pas sures Er Ra'du, ajete: 78*

*Meqë është e zbritur në periudhën e parë të shpalljes në Meke, edhe kjo sure shtron çështjet e themeleve të besimit islam.*

*Fillon me numërimin e të mirave të llojllojta, të cilat Allahu i madhërishëm ua dhuroi robërve të vet, e në krye të të cilave më e rëndësishmja është mësimi i Kur'anit që përmes Xhibrilit ia mësoi Muhammedit e përmes tij të gjithë ymmetit që e besoi.*

*Menjëherë pas numërimit të të mirave, radhiten ajete, të cilat flasin për bukurinë e madhështuar në ekzistencë, si në qiej, ashtu edhe në tokë e që dokumentojnë fuqinë e pakufishme të Zotit krijues.*

*Pas përshkrimit të dukurive të dukshme të kësaj bote, i bëhet një vështrim i shkurtër gjendjes kur nuk do të mbetet kush në te, përpos i Përjetshmi i madhëruar!*

*Prezentohet dhe skena për kriminelët në ditën e kijametit, e edhe e të shpërblyerëve me xhennete, e përfundon me madhërimin dhe lavdërimin e Zotit xh. sh.*

*Quhet: "**Suretu Er Rrahman**" - kaptina e Mëshiruesit, ngase nis me emrin e Zotit, Rrahman, emër të cilin e mohonin idhujtarët.*



**50. Puna Jonë** *(në krijim)* **është e shpejtë sa çel e mshel sytë.**

**51. Ne, ata që ishin si ju i shkatërruam, a ka ndokush që merr mësim?**

**52. Dhe çdo gjë që ata e punuan, gjendet** *(e shkruar)* **në shënime.**

**53. Dhe çdo vepër, qoftë e vogël dhe qoftë e madhe është radhitur** *(evidentuar në Levhi Mahfudh).*

**54. Është e vërtetë se të devotshmit do të jenë në xhennete e në lumenj.**

**55. Në një vend të kënaqshëm, te Sunduesi i plotfuqishëm** *(te Allahu):**

## SURETU ER RRAHMAN

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Rrahmani - Mëshiruesi** *(Zoti ynë),*

**2. Ai ia mësoi Kur'anin,**

**3. E krijoi njeriun.**

**4. Ia mësoi atij të folurit** *(të shprehurit, të shqiptuarit).*

**5. Dielli dhe hëna udhëtojnë sipas një përcaktimi të saktë.**

**6. Edhe yjet edhe bimët i bëjnë përulje** *(dëshirës së Rrahmanit).*

**7. Ai e ngriti edhe qiellin dhe Ai vuri drejtësinë.**

**8. Që të mos kaloni kufirin në drejtësi.**

**9. Edhe ju mbani me drejtësi peshojën, e mos lëni mangu në peshojë!**

**10. Ai edhe tokën e bëri të shtrirë për krijesat.**

**11. Në të ka pemë të llojllojta, ka edhe hurma me shporta të mbështjella.**

**12. Edhe drithi me kashtën e tij edhe bimët aromatike** *(ose ushqyese).*

**13. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni** *(ju o njerëz dhe ju o xhinë)*?

**14. Ai e krijoi njeriun nga balta e terur si** *(enë balte)* **e pjekur.**

**15. Dhe Ai krijoi xhinët nga flaka** *(pa tym)* **e zjarrit.**

**16. E, cilën begati të Zotit tuaj e mohoni?**

---

* Kur erdhën melekët në formë të djelmoshave të rinj e të bukur te Luti, ai i priti mirë si mysafirë, por populli i tij u vërsul ndaj tyre, duke ia rrethuar shtëpinë dhe deshi t'ia thyej derën. Atëherë doli Xhibrili dhe me skajin e krahut të vet ua mëshoi fytyrës dhe ua verbëroi sytë.

Pasi përshkruhen ndëshkimet kundër popujve të mëparshëm arrogantë, Kur'ani u drejtohet kufarëve, duke u thënë se ju nuk jeni më të rëndësishëm se të parët, e përse bëni kryelartësi, a mos keni të shkruar ndonjë garanci në librat qiellorë?

Ajeti 45: "Do të thyhet ai grumbull idhujtarësh dhe do të marrin ikën", është një nga mrekullitë e Kur'anit, sepse Allahu e lajmëron Pejgamberin për atë fshehtësi që do të ndodhë më vonë. Ashtu edhe ngjau në luftën e parë, ku u ballafaquan myslimanët me idhujtarët, në Luftën e Bedrit.

Çdo gjë në këtë botë është e krijuar në mënyrë precize, me një qëllim të caktuar dhe ushtron një funksion të rëndësishëm, edhe pse për shumë sende, njerëzit nuk dinë asgjë. Çështja e krijimit nuk parashtron ndonjë përgatitje a mund, përsa i përket fuqisë së Zotit, sepse sendi që ia drejton dëshirën, ai kryhet sa çel e mshel sytë.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i surës "El Kameru". Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*

**17. Zot i dy lindjeve dhe Zot i dy perëndimeve.**
**18. E, cilën të mirë të Zotit tuaj e mohoni?**
**19. Ai i lejoi dy detet të puqen ndërmjet vete.**
**20. Ndërmjet atyre të dyve është një pengues që ata të dy nuk e kapërcejnë.**
**21. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**
**22. Prej atyre të dyve nxirren margaritarë e diamantë.**
**23. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**
**24. Dhe të Atij janë anijet lundruse të ngritura lart si kodra në det.**
**25. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**
**26. Çdo gjë që është në të** *(në tokë)* **është e zhdukur.**
**27. E do të mbetet vetëm Zoti yt që është i madhëruar e i nderuar!**
**28. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**
**29.** *(Ai mbetet)* **Atij i drejtohet me lutje kush është në qiej e në tokë dhe Ai në çdo moment është i angazhuar në çështje të reja** *(falë mëkate, largon brengosje, jep jetë, jep vdekje, krijon gjendje, zhduk të tjera etj.)*.
**30. E, cilën të mirë të Zotit tuaj ju po e mohoni?***
**31. Ne do të merremi me** *(llogarinë për)* **ju, o ju dy të rëndësishmit** *(njerëz dhe xhinë)*.
**32. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni ju?**
**33. O turmë e xhinëve dhe e njerëzve, nëse keni mundësi të dilni përtej kufijve të qiejve e të tokës, depërtoni pra, po nuk mundeni vetëm me ndonjë fuqi të fortë** *(por ju nuk e keni atë)*.
**34. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**
**35. Juve dy grumbujve u derdhet përmbi flakë zjarri dhe do t'u derdhet rem i shkrirë e nuk do të keni mundësi të mbroheni.**
**36. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**
**37. E kur të çahet qielli e bëhet kuq si vaji i shkrirë.**
**38. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**
**39. Atë ditë nuk pyetet për mëkatin e tij, as njeriu as xhini.**
**40. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**

سُورَةُ الرَّحْمَٰنِ — الجُزْءُ السَّابِعُ وَالعِشْرُونَ

رَبُّ الْمَشْرِقَيْنِ وَرَبُّ الْمَغْرِبَيْنِ ﴿١٧﴾ فَبِأَيِّ آلَاءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ ﴿١٨﴾
مَرَجَ الْبَحْرَيْنِ يَلْتَقِيَانِ ﴿١٩﴾ بَيْنَهُمَا بَرْزَخٌ لَّا يَبْغِيَانِ ﴿٢٠﴾ فَبِأَيِّ آلَاءِ
رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ ﴿٢١﴾ يَخْرُجُ مِنْهُمَا اللُّؤْلُؤُ وَالْمَرْجَانُ ﴿٢٢﴾ فَبِأَيِّ
آلَاءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ ﴿٢٣﴾ وَلَهُ الْجَوَارِ الْمُنشَآتُ فِي الْبَحْرِ كَالْأَعْلَامِ
﴿٢٤﴾ فَبِأَيِّ آلَاءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ ﴿٢٥﴾ كُلُّ مَنْ عَلَيْهَا فَانٍ ﴿٢٦﴾ وَيَبْقَىٰ
وَجْهُ رَبِّكَ ذُو الْجَلَالِ وَالْإِكْرَامِ ﴿٢٧﴾ فَبِأَيِّ آلَاءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ
﴿٢٨﴾ يَسْأَلُهُ مَن فِي السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ كُلَّ يَوْمٍ هُوَ فِي شَأْنٍ ﴿٢٩﴾ فَبِأَيِّ
آلَاءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ ﴿٣٠﴾ سَنَفْرُغُ لَكُمْ أَيُّهَ الثَّقَلَانِ ﴿٣١﴾ فَبِأَيِّ
آلَاءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ ﴿٣٢﴾ يَا مَعْشَرَ الْجِنِّ وَالْإِنسِ إِنِ اسْتَطَعْتُمْ
أَن تَنفُذُوا مِنْ أَقْطَارِ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ فَانفُذُوا ۚ لَا تَنفُذُونَ
إِلَّا بِسُلْطَانٍ ﴿٣٣﴾ فَبِأَيِّ آلَاءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ ﴿٣٤﴾ يُرْسَلُ عَلَيْكُمَا
شُوَاظٌ مِّن نَّارٍ وَنُحَاسٌ فَلَا تَنتَصِرَانِ ﴿٣٥﴾ فَبِأَيِّ آلَاءِ رَبِّكُمَا
تُكَذِّبَانِ ﴿٣٦﴾ فَإِذَا انشَقَّتِ السَّمَاءُ فَكَانَتْ وَرْدَةً كَالدِّهَانِ
﴿٣٧﴾ فَبِأَيِّ آلَاءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ ﴿٣٨﴾ فَيَوْمَئِذٍ لَّا يُسْأَلُ عَن ذَنبِهِ
إِنسٌ وَلَا جَانٌّ ﴿٣٩﴾ فَبِأَيِّ آلَاءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ ﴿٤٠﴾

٥٣٢

---

* Idhujtarët mekas i thanë Muhammedit: Ne nuk dimë kush është Rrahmani! Ndaj, u shpall kjo sure e Kur'anit në të cilën Zoti u tha: "Rrahman është Ai që ia dhuroi njeriut më të mirën begati, ia mësoi Kur'anin që është nimeti më i madh, është Ai që e krijoi njeriun, është Ai që e aftësoi për shprehje të asaj që e ka në shpirt, e mësoi të flasë. Diell e hënë lëvizin sipas asaj që Ai u ka caktuar, Atë e adhuron çdo gjë në tokë e në qiej, Ai e ngriti qiellin me një përsosmëri, e tokën e shtroi për jetesë të gjallesave, në të cilën krijoi lloje të pemëve, të drithërave, të ushqimit, si për njerëz, si për gjallesat e tjera.

E, cilën të mirë prej të mirave të përmendura mund ta mohojnë njerëzit ose xhinët? Ky ajet përmendet tridhjetë e një herë në këtë sure. Tetë herë përmendet pas ajeteve që numërojnë madhështinë e krijesave të Zotit, mjeshtërinë e përsosur të Krijuesit. Shtatë herë përmendet pas ajeteve që përkujtojnë dënimin e xhehenemit. Tetë herë pas ajeteve që përshkruajnë dy xhennetet



**41. Kriminelët njihen me tiparet e tyre, andaj me rrëmbim kapen për flok dhe për këmbët e tyre.**

**42. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**

**43. Ja, ky është xhehenemi, të cilin kriminelët e mohonin.**

**44. Ata do të sillen vërdallë ndërmjet atij *(zjarrit)* dhe ujit të vluar deri në kulminacion.**

**45. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?***

**46. E, për atë që i pat frikë paraqitjes para Zotit të vet, janë dy xhennete.**

**47. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**

**48. *(Xhennete)* plot degë me gjethe e pemë.**

**49. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**

**50. Në ata të dy janë dy kroje që rrjedhin.**

**51. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**

**52. Në ata të dy, prej të gjitha pemëve ka nga dy lloje.**

**53. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**

**54. Të mbështetur në kolltukë që i kanë mbulesat e kadifes, dhe pemët e atyre dy xhenneteve janë krejt afër.**

**55. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**

**56. Aty janë ato që përqëndrojnë shikimet e tyre *(vetëm në burrat e vet)* e që nuk i ka prekur kush para tyre, as njerëz, as xhin.**

**57. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**

**58. Ato janë si xhevahiri e diamanti *(të kuqrremta në të bardhë)*.**

**59. E, cilën të mirë nga të mirat e Zotit tuaj po e mohoni?**

**60. A mund të jetë shpërblimi i veprës së mirë diç tjetër, pos të së mirës!**

**61. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**

**62. E nën ato dy *(xhennete)* janë edhe dy xhennete.**

**63. Po cilën të mirë nga të Zotit tuaj po e mohoni?**

**64. Nga gjelbërimi i shumtë duken të mbyllura në të zi.**

**65. E, cilën nga të mirat e Zotit tuaj po e mohoni?**

**66. Aty janë dy burime që gjithnjë gurgullojnë.**

**67. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**

---

dhe banuesit e tyre, edhe tetë herë të tjera për dy xhennetet, jo si të parët.

Për krijimin e njeriut të parë nga balta hasim në katër përshkrime: nga balta e nxirë e me erë të keqe, nga balta që të ngjitet për dore, nga dheu dhe nga balta e terur si të jetë e pjekur, e kjo është etapa e fundit e krijimit të tij. Këto ajete janë: në suret Hixhr, Safat, Ali Imran dhe në këtë që jemi duke komentuar.

Rrahmani është Zot i lindjes së diellit e hënës, i ujit të ëmbël e të njelmët, Zot që për çdo moment komandon në gjithçka.

* Zotin nuk e preokupon asnjë çështje nga tjetra, andaj Ai do të shqyrtojë punën e njerëzve e të xhinëve, të cilët janë përgjegjës për vepra. E ata nuk kanë fuqi të ikin prej përgjegjësisë që kanë para Zotit, e as prej

dënimit. Kjo gjendje ka të bëjë me ditën e kijametit. Gabuan ata që fjalën "**Sultanë**" e komentuan ne "**dituri**" dhe menduan se njeriu do të mund të arrijë në qiell me ndihmën e diturisë. Qielli është diçka tjetër, e hëna dhe yjet janë diçka tjetër; andaj nëse mund të shkohet në hënë dhe në ndonjë yll tjetër, nuk do të thotë se është shkuar në qiell.

Në këto disa ajete përshkruhet gjendja e mjerueshme e atyre që nuk besuan Zotin dhe bënë punë të këqija. Kur thuhet nuk pyetet askush për mëkatin e tij, kuptohet se mëkatarët janë të njohur nga vetë forma e tyre, pse kanë fytyra të nxira, sy të skuqur etj.

---

# SURETU EL VAKIA
## KAPTINA 56

*E zbritur në Meke, pas sures Ta Ha, ajete: 96*

*Kjo sure përfshin gjendjen e ditës së kijametit, ç'tronditje do të ketë në vigjilje të kijametit, e pastaj si do të ndahen njerëzit në tri grupe, të djathtit, të majtit dhe më të dalluarit. Përshkruhet përfundimi i secilit grup dhe sipas gjykimit të drejtë ç'do t'i presë tek Allahu i mëshirshëm.*

*Në këtë sure sillen argumente bindëse për Zotin krijues, për fuqinë e Tij të plotë e të përsosur në krijimin e njeriut, të bimëve, të ujit dhe të fuqisë që ia dha zjarrit. Mandej, bëhet fjalë për Kur'anin që është i shpallur Prej Allahut, edhe për gjendjen e njeriut kur ai është në agoni të vdekjes.*

*Në fund në detaje ipet një sqarim për gjendjen e tri grupeve të përmendura të njerëzve që zihen ngojë në fillim të sures.*

*Quhet: "**Suretu Vakiati**" - kaptina e ndodhisë, e kijametit, ngase përshkruhet momenti i katastrofës së kësaj bote.*



68. Aty, në ata të dy, ka hurma dhe ka shegë.
69. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?
70. Aty janë ato *(gra)* të ndershme e të bukura.
71. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?
72. Ato janë hyri që e kufizojnë ndejën vetëm në shtëpinë *(tënde)*.
73. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?
74. Ato nuk i ka prekur kush para tyre, as njeriu as xhini.
75. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?
76. Aty rrinë të mbështetura në mbështetëse të gjelbra e shtroja të bukura.
77. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?
78. I lartësuar është emri i Zotit tënd, të madhëruar e të nderuar.*

## SURETU EL VAKIA

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

1. E kur të ngjajë ndodhia *(kijameti)*.
2. Realitetin e asaj ndodhie nuk ka kush që do ta përgënjeshtrojë.
3. Ajo është që rrëzon, është që ngrit *(lart)*.
4. *(ajo ndodh)* Kur toka tundet me dridhje të forta.
5. E kodrat shkapërderdhën e bëhen copë e thërmi.
6. E bëhen pluhur i shpërndarë.
7. Dhe ju të ndaheni në tri grupe.
8. E ata të djathtit, kush janë ata të djathtit se?
9. Po të majtit, kush janë ata të majtit?
10. Ndërsa të përparmit janë të dalluar *(janë në ballë)*.
11. Ata pra, janë më të afruarit *(te Zoti)*.
12. Janë në xhennetet e begatshme.
13. *(ata janë)* Shumë prej *(popujve)* të hershmëve.
14. E janë pak prej të mëvonshmëve.
15. Janë në shtretër të qëndisur me ar.
16. Të mbështetur në to përballë njëri-tjetrit.

* Ata të cilët zbatojnë urdhërin e Zotit dhe largohen prej atyre që Ai i ka ndaluar, i kanë nga dy xhennete, përkundër kriminelëve që sillen vërdallë, sa në zjarr e sa në ujë të valë.

Në Kur'an emri xhennet përmendet në numrin njëjës, në shumës dhe në dyjësi. Për arsye se pallatet, drunjtë e pemëve, gjelbrimet janë të ngjitura njëra pas tjetrës, thua se është një xhennet ndërsa nga gjerësia, llojllojshmëria e pemëve dhe numri i shumtë i vendeve, duket se janë shumë xhennete, e derisa aty gjenden begati të mira që kënaqin shpirtin dhe trupin, thua se janë dy xhennete.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i kaptinës "Suretur Rrahmani". Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*



**17. Atyre u shërbejnë djelmosha të gjithmonshëm.**
**18. Me gastare, me ibrigë dhe me gota të mbushura plot prej burimit.**
**19. Prej së cilës pije *(vere)* as nuk u dhëmb koka, as nuk dehen.**
**20. Edhe pemë sipas dëshirës së tyre.**
**21. Edhe mish shpezësh, cilin ta duan.**
**22. Dhe *(gratë e tyre janë)* hyri symëdha.**
**23. Si të ishin inxhi të ruajtura.**
**24. Shpërblim për atë, që ata punuan.**
**25. Aty nuk dëgjojnë fjalë të këqija as që janë mëkat *(gënjeshtër)*.**
**26. Vetëm thënie: selam pas selamit.***
**27. E për sa u përket atyre të djathtëve, çka është gjendja e të djathtëve?**
**28. Janë nën drunj të pemëve pa therra *(pa gjemba)*.**
**29. Të bananeve me fruta palë-palë.**
**30. Nën hije të përhershme.**
**31. Pranë ujit rrjedhës.**
**32. Edhe ndër pemë shumë llojesh.**
**33. Që as nuk ndërprehen, as nuk janë të ndaluara.**
**34. Edhe shtretër të lartë *(ose gra të larta)*.**
**35. Ne i kemi krijuar ato në një krijim të ri *(formë të re)*.**
**36. Dhe ato i kemi bërë virgjëresha.**
**37. Të dashuruara *(për burrat e vet)*, të një moshe.**
**38. *(Ato janë)* Për ata të djathtët.**
**39. *(të djathtët)* Janë shumë nga të parët *(të hershmit)*.**
**40. Janë shumë nga më të vonshmit.**
**41. E të majtit, ç'është puna e të majtëve?**
**42. Janë në vapë të zjarrit dhe në ujë të valë.**
**43. Dhe në errësirë nga tymi.**
**44. As e freskët e as e këndshme.**
**45. Ata përpara kësaj kanë qenë të dhënë pas komoditetit *(qejfeve)*.**
**46. Dhe ata ishin vazhdimisht në mëkatin e madh.**
**47. Dhe ishin që thonin: "A pasi të vdesim, të bëhemi dhé e eshtra të kalbur, njëmend do të ringjallemi?**
**48. A edhe prindërit tanë të hershëm?"**
**49. Thuaj: "Edhe të parët edhe të fundit!"**
**50. Keni për t'u tubuar në një ditë të caktuar!**

* Kataklizma e kijametit është një realitet dhe kur të ndodh ai, nuk ka kush që nuk do ta besojë. Ai është moment që njerëzit e mirë i ngrit lart e të këqijtë i hedh poshtë. Toka do të lëkundet aq fort sa që edhe bjeshkët do të bëhen si miell i situr dhe do të ngriten si pluhuri në ajër. Atë ditë njerëzit do të radhiten në tri kategori: të djathtë, të cilëve u vijnë shënimet në anën e djathtë dhe ata janë të lumtur, të majtë, që shënimet u vijnë në anën e majtë dhe ata janë fatzinj dhe ata që ecën para, që ishin të dalluar, që ishin gjithnjë në ballë, pra më të mirët.

Për më të mirët, më të afërmit te Zoti, shumica e komentatorëve të Kur'anit mendojnë se janë popujt më të zgjedhur të çdo pejgamberi, e derisa përpara Pejgamberit tonë pati shumë pejgamberë, numri i ithtarëve më të zgjedhur të tyre është më i madhi, andaj fjalia: Shumë prej të parëve e pak prej të mbramëve, ka të bëjë me popujt e parë dhe të ymmetit Muhammed. Ibni Kethiri është i mendimit se më të parët nënkuptohen shokët, kurse me të mbramët nënkputohet ymmeti i Muhammedit, ngase është ymmeti më i zgjedhur, pra është e pamundur të këtë të afërt te Zoti më shumë nga popujt e parë... Sipas Sabuniut - ymmeti i Muhammedit është më i zgjedhuri, është më i lavdishmi dhe në xhennet do të ketë më së shumti prej tyre, por të dalluar,të veçuar do të duhej të këtë më shumë nga popujt e parë, kur marrin parasysh atë numër aq të madh të pejgamberëve që ishin përpara Muhammedit a.s.!? Sido qoftë, ata janë kategoria e parë dhe më të shpërblyler te Zoti.



**51. Pastaj ju, o të humbur e gënjeshtarë!**
**52. Keni për të ngrënë prej pemës Zekumë!**
**53. Prej saj keni për t'i mbushur barqet!**
**54. E menjëherë pas do të pini prej ujit të vluar!**
**55. Do të pini si deveja e etshme!"**
**56. Kjo është mirëseardhja e tyre ditën e gjykimit.***
**57. Ne u kemi krijuar juve, e përse nuk pranoni** ***(ringjalljen)?***
**58. A më tregoni për farën që e derdhni,**
**59. A ju e krijoni atë, apo Ne jemi që e krijojmë?**
**60. Ne e kemi caktuar** ***(dhe barazuar)*** **ndërmjet jush vdekjen dhe Ne nuk ka kush që mund të na pengojë.**
**61. Që t'ju zëvendësojmë me të tjerë si ju dhe t'ju krijojmë rishtazi siç nuk dini ju.**
**62. Ju e keni të njohur zanafillën e parë, e përse nuk mendoni**
**63. A nuk e shihni atë që e mbillni?**
**64. A ju e bëni të mbijë ajo, apo Ne e bëjmë të mbijë?**
**65. Sikur Ne të dëshironim, do ta bënim atë të thyer** ***(të shkatërruar)*** **e ju do të mbeteshit gjithmonë të habitur** ***(duke thënë).***
**66. S'ka dyshim se ne mbetëm të dëmtuar.**
**67. Po jo, ne mbetëm pa të** ***(të varfëruar).***
**68. A e shihni ujin që po e pini?**
**69. A ju e lëshoni atë prej reve, apo Ne jemi që e lëshojmë?**
**70. Sikur Ne të dëshirojmë, e bëjmë atë të njelmët, përse nuk falënderoni?**
**71. A e keni parë zjarrin që ju e ndizni?**
**72. A ju krijuat drurin e tij, apo Ne jemi krijues?**
**73. Ne e bëmë atë si përkujtim** ***(për zjarrin e xhehenemit)*** **dhe të nevojshëm për ata në vende të pabanuara** ***(në shkretëtirë).***
**74. Pra, ti lartësoje emrin e Zotit tënd të madh.**
**75. Betohem në shuarjen** ***(perëndimin)*** **e yjeve.**
**76. E ai është betim i madh, sikur ta dini!**

---

* Edhe grupi i dytë, të djathtët janë të shpërblyer te Zoti i tyre me lloj-lloj të mirash, duke filluar prej gjelbërimit, hijes së përjetshme, sepse në xhennet nuk ka diell, andaj hija është e përhershme. Pemë të ndryshme, ujë burimesh, e edhe gra të reja, pse edhe plakat do të ringjallen të reja. Në këtë grup do të jenë shumë edhe prej të parëve e edhe prej të mëvonshmëve.

Pas dy grupeve fatlume, përshkruhet gjendja e grupit të tretë, të atyre që librat u vijnë nga ana e majtë. Siç kuptohet prej këtyre ajeteve, ata janë njerëz që nuk e besuan ringjalljen, nuk e besuan botën tjetër që është një prej themeleve të besimit të drejtë, e për këtë shkak i godit fati i zi; andaj në fund të këtyre ajeteve u thuhet në mënyrë gjykuese: Kjo është mikpritja juaj.



**77. Se me të vërtetë ai është Kur'an i famshëm.**

**78. Është në një libër të ruajtur.**

**79. Atë nuk e prek kush, vetëm të pastrit** *(melaiket).*

**80. Është i zbritur prej Zotit të botëve.**

**81. A, ndaj këtij ligjërimi** *(Kur'ani)* **ju jeni të luhatshëm** *(të pavendosur)***?**

**82. Dhe falënderimin për furnizimin tuaj, ju jeni që e gënjeni.**

**83. Përse pra, kur arrin shpirti në fyt,**

**84. E ju në atë moment shikoni** *(se ç'po i ngjet).*

**85. E Ne jemi më afër tek ai se ju, por ju nuk shihni.**

**86. Dhe përse, nëse ju nuk jeni përgjegjës** *(për vepra),*

**87.** *(Përse)* **Nuk e ktheni atë** *(shpirtin të mos dalë).*

**88. E nëse ai** *(i vdekuri)* **është prej të afërmeve** *(të Zotit).*

**89. Ai ka** *(te Zoti)* **kënaqësi, furnizim të mirë dhe xhennet të begatshëm.**

**90. Po në qoftë se është nga të djathtët?**

**91. Pra, ty të qoftë selam prej të djathtëve**(*i thuhet).*

**92. E në qoftë se është prej gënjeshtarëve të humbur,**

**93. Mirëseardhja e tyre është pritje me ujë valë.**

**94. Dhe djegie nga zjarri i xhehenemit.**

**95. E s'ka dyshim se kjo është ajo e vërteta e sigurt.**

**96. Pra ti lartëso Zotin tënd të madhëruar.***

## SURETU EL HADIDË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Allahun e lartësoi me adhurim ç'ka në qiej e në tokë dhe Ai është i gjithfuqishmi, i urti.**

**2. I Tij është pushteti në qiej e në tokë, Ai jep jetë dhe Ai jep vdekje dhe Ai ka fuqi për çdo send.**

**3. Ai është i pari që s'ka fillim dhe i fundit që s'ka mbarim, i dukshmi dhe i padukshmi, dhe Ai është më i dijshmi për çdo gjë.**

* Prej farës së hedhur, njeri! Kjo është një e vërtetë shumë e rëndësishme dhe e çuditshme. Mirëpo, derisa kjo dukuri përsëritet, njeriu e harron, nuk e vështron sa duhet. Fara e njeriut është njëra nga tajitjet, sekrecionet e shumta të trupit të njeriut, siç janë djersa, gjaku, gëlbaza, por nga kjo tajitje, më vonë qe, njeriu që dëgjon e sheh, njeriu mashkull a femër! Si u bë kjo punë e çuditshme, e sikur të mos ishte që kjo po ndodh, mendja e njeriut do të trazohej për një mundësi të tillë. Ku ishte ky njeri strukur; me eshtra, me muskulaturë, lëkurë, damarë, flokë, thonjë, me veti e natyrë të tij? Cila mendje e njeriut do të qëndronte para kësaj të vërtete të madhe e të çuditshme, e pastaj t'i japë vetes guxim e të thotë: Kjo u bë kështu, e lamtumirë?!

Roli i njeriut në këtë çështje nuk është tjetër vetëm se burri ta hedhë farën në mitrën e gruas, e mandej ndërprehet puna e tij dhe puna e saj. Atëherë dora e fuqishme, vetëm ajo, e merr punën e mëtejshme në atë ujë të dobët. Ajo vetë punon në krijimin dhe zhvillimin e tij, në ndërtimin e formës së tij dhe në frymëzimin me shpirt në të. Prej momentit të parë manifestohet mrekullia që nuk mund ta bëjë askush, pos Allahut. Vetëm sakaq të mendojë, njeriu e kupton këtë mrekulli.

Por çështja e asaj të vetmes qelizë prej kur ajo derdhet, është edhe më e çuditshme për mendjen. Ajo fillon të ndahet e të shumohet,pas një kohe ato bëhen me milionë sosh dhe secili grumbull i tyre kanë role të veçanta disa janë qeliza për eshtra,të tjerat për muskulaturë, disa për lëkurë, kurse disa për sistemin nervor, për punën e syrit, për punën e gjuhës, dhe secila prej tyre e dinë vendin e punës së vet, e nuk gabon e të paraqitet në vendin tjetër, p.sh. syri në bark apo në këmbë. Lavdëruar qoftë Allahu që tha: "A ju e krijoni atë apo Ne jemi krijues?!"

Pasi përmenden argumentet për fuqinë e Allahut në krijim, në fund të kësaj sureje përshkruhet gjendja e fatbardhëve, e fatzinjve dhe e atyre të dalluarëve, që qenë përmendur në fillim por në mënyrë të tërësishme, ashtu që kjo pjesë të jetë sqarim më në detaje.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures "El Vakiatu". Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*

# SURETU EL HADIDË
## KAPTINA 57

*E zbritur në Medinë, pas sures Ez Zelzeletu, ajete: 29*

*Kjo sure e shpallur në Medinë, udhëzon për zbatimin e dispozitave të sheriatit, për edukim dhe orientim të ndërtimit të bashkësisë islame në themele të besimit të sinqertë, të moralit dhe të urtësisë.*

*Si tema kryesore kjo parashtron tri sosh:*

*- e tërë ekzistenca është e Allahut, Ai e krijoi dhe Ai dikton apo dirigjon,*

*- për hir të lartësimit dhe të fuqizimit të fesë së shpallur prej Zotit, sakrifica për të, me mall e me shpirt, është obligim,*

*- pasqyrim real i dynjasë, i të mirave të saj, ashtu që të mos mashtrohet njeriu.*

*Në fillim përmend adhurimin që i bëhet Zotit prej çdo qenieje e sendi, i përmend emrat e lartë e të bukur të Tij, mandej i thërret besimtarët për bujari dhe përshkruan në hollësi realitetin e jetës së kësaj bote dhe shpërblimet në botën tjetër.*

*Quhet: "**Suretul Hadidi**" - kaptina e hekurit, ngase në të përmendet rëndësia e hekurit dhe nevoja për të në këtë jetë.*



**4. Ai është që krijoi qiejt e tokën vetëm për gjashtë ditë, pastaj mbisundoi Arshin. Ai e di çka futet në tokë dhe çka del prej saj, çka zbret prej qiellit dhe çka ngritet në të, dhe Ai është me ju kudo që të jeni, Allahu është përcjellës i asaj që punoni.**

**5. Vetëm i Tij është sundimi i qiejve dhe i tokës dhe vetëm tek Allahu kthehen të gjitha çështjet.**

**6. Ai e ngërthen** *(e zgjaton)* **natën në ditë dhe e ngërthen** *(zgjaton)* **ditën në natë dhe Ai është që i di të fshehtat në gjoksa.**

**7. Besoni Allahut dhe të dërguarit të Tij dhe jepni nga ajo që Ai u bëri trashëgues në të, se ata që besuan prej jush dhanë për hir të Zotit, ata kanë shpërblim të madh.**

**8. Ç'keni ju që nuk i besoni Allahut, kur i dërguari i Tij ju thërret t'i besoni Zotit tuaj, nëse jeni besimtarë** *(o sot o kurrë)*.

**9. Ai robit të vet i shpall argumente të qarta për t'ju nxjerrë juve prej errësirave në dritë. E, s'ka dyshim se Allahu është i butë e i mëshirshëm ndaj jush.**

**10. E, ç'keni ju që nuk jepni për në rrugën e Allahut, kur dihet se Allahut i mbesin trashëgim qiej e tokë? Nuk janë të barabartë prej jush ata që dhanë nga pasuria e tyre dhe luftuan para çlirimit, sepse të tillët kanë vlerë më të madhe nga ata që dhanë dhe luftuan pas. Por të gjithve Allahu u premtoi të mirat; Allahu di çka punoni.**

**11. Kush është ai që i huazon Allahut një hua të mirë e që Ai t'ia shumëfishojë atë dhe ai ka një shpërblim të mirë.***

* Çdo qenie a send në këtë ekzistencë i bën tesbih Zotit. Tesbih d.m.th. madhërimi i qenieve ndaj Zotit, duke larguar prej Tij çdo të metë që i përshkruhet nga ndonjë injorant. Shprehja e tesbihut formohet në trajtë të kohës së shkuar, të kohës së tashme e të ardhshmes, vjen në infinitiv, e edhe në mënyrën urdhërore, e na jep të kuptojmë se tesbih ndaj Zotit është i vazhdueshëm për çdo kohë e moment.

Qenia e Zotit të madhëruar nuk ka fillim e as mbarim, është i dukshëm përmes fakteve që dokumentojnë për Të, e qenia e Tij esenciale është e padukshme dhe e paarritshme prej mendjes së njeriut.

Pasuria, e edhe e tërë bota ekzistenciale është e Allahut, e njerëzit vetëm e trashëgojnë njëri pas tjetrit, andaj nuk duhet të bëjnë kopraci me pasurinë që e trashëguan dhe do ta lënë trashëgim, e posaçërisht kur është fjala e shpenzimit të saj për lartësimin dhe forcimin e fesë, shpalljes së Zotit. Shpenzimi për në rrugën e Zotit, për qëllimet që Zoti i ka caktuar dhe i pëlqen, do të shumëfishohet me thevab prej Tij.



**12.** ***(Përkujto)*** **Ditën kur i sheh besimtarët dhe besimtaret që drita e tyre flakëron para tyre dhe në të djathtë të tyre.** ***(U thuhet)*** **Myzhde e juaj sot janë xhennetet nën të cilat rrjedhin lumenj, aty do të jeni përgjithmonë. E ajo është fitore e madhe.**

**13. Ditët kur hipokritët dhe hipokritet atyre që besuan u thonë: "Na pritni** ***(ose na shikoni)*** **të ndriçohemi prej dritës suaj!" U thuhet: "Kthehuni prapa jush** ***(në dynja)*** **e kërkoni ndonjë dritë!" Atëherë vihet ndërmjet tyre njëfarë muri që ka derë, e brendia e tij është mëshirë** ***(xhenneti)*****, e nga ana e jashtme e tij është dënimi** ***(zjarri)*****.**

**14.** ***(Hipokritët e mbetur në errësirë)*** **I thërrasin ata** ***(besimtarët)*****: "A nuk kemi qenë edhe ne së bashku me ju!?"** ***(Besimtarët përgjigjen)*****: "Po, por ju e shkatërruat veten** ***(me hipokrizi)*****, ju prisnit kob të zi për besimtarët ju dyshonit në çështjet e fesë dhe juve ju mashtruan shpresat e kota deri kur ju erdhi caktimi i Allahut** ***(vdekja)*** **dhe ashtu, përkitazi me Allahun, mashtruesi ju mashtroi.**

**15. E sot, prej jush nuk pranohet ndonjë kompensim e as prej atyre që nuk besuan, vendi juaj është zjarri, ai është ndihma juaj: sa përfundim i keq është ai".***

**16. A nuk është koha që zemrat e atyre që besuan të zbuten me këshillat e Allahut dhe me atë të vërtetë që zbriti** ***(me Kur'an)*****, e të mos bëhen si ata, të cilëve u është dhënë libri më parë e zgjati koha dhe zemrat e tyre u shtangën e shumë prej tyre janë jashtë rrugës.**

**17. Dinie se Allahu e ngjall tokën pas vdekjes së saj. Ne ua kemi sqaruar argumentet ashtu që të kuptoni.**

**18. S'ka dyshim se ata që japin lëmoshë** ***(sadaka)*** **dhe që sinqerisht japin për hir të Allahut, atyre u shumëfishohet dhe ata kanë shpërblim të madh.**

---

* Shpërblimi i atyre që japin për hir të Zotit është i madh, e ai do të duket kur besimtarëve, duke kaluar pranë xhehenemit, u shndërit drita nga të gjitha anët dhe lajmërohen se janë të shpëtuar. Drita e besimtarëve do të jetë sipas sinqeritetit që patën në besimin e tyre, do të jetë shumë e madhe, e edhe jo aq e madhe. Hipokritët do të ndriçohen njëherë prej dritës së besimtarëve, por kur u ndërprehet drita edhe atyre e të mbesin në errësirë si jobesimtarët, do të thërrasin e do t'u thonë besimtarëve: na pritni e mos na lini në errësirë, ose kthehuni kah ne e të ndriçohemi edhe ne me dritën tuaj, pse në dynja edhe ne kemi qenë së bashku me ju: në namaz, në agjërim, në xhuma etj. Besimtarët u përgjigjen: Keni qenë, por jo sinqerisht, ishit dyfytyrësha, prisnit kur po merr fund feja islame, u mashtruat pas të këqijave, e dëgjuat shejtanin që u thoshte: Bëni ç'të doni se Zoti falë. Besimtarët kalojnë në anën e rahmetit, në xhennet, e ata mbesin në errësirë e në zjarr të xhehenemit.



19. Ata që besuan Allahun dhe të dërguarin e Tij, ata janë të sinqertit dhe dëshmorët tek Zoti i tyre, ata kanë shpërblimin e vet dhe dritën e vet, ndërsa ata që mohuan dhe përgënjeshtruan faktet Tona, ata janë banues të xhehenemit.

20. Ju njerëz dinie se jeta e kësaj bote nuk është tjetër vetëm se lojë, kalim kohe në argëtim, stoli, krenari mes jush dhe përpjekje në shtimin e pasurisë dhe të fëmijëve, e që është si shembull i një shiu prej të cilit bima i habit bujqit, e pastaj ajo thahet dhe e sheh atë të verdhë, mandej bëhet e thyer e llomitur, e në botën tjetër është dënimi i rëndë, por edhe falje mëkatesh dhe dhurim i kënaqësisë nga Allahu; pra jeta e kësaj bote nuk është tjetër vetëm se përjetim mashtrues.

21. Shpejtoni në atë që fitoni falje prej Zotit tuaj dhe xhennetin që gjerësia e tij është si gjerësia e qiellit e e tokës, i përgatitur për ata që i besuan Allahut dhe të dërguarve të Tij. Ajo është dhunti e Allahut që ia jep kujt të dojë, e Allahu është dhurues i madh.

22. Nuk ndodh asnjë fatkeqësi në tokë e as në trupin tuaj, e që të mos jetë në shënime *(libër - Levhi Mahfudh)* para se të ngjajë ajo, e kjo për Allahun është lehtë.

23. Ashtu që të mos dëshproheni tepër për atë që u ka kaluar, e as të mos gëzohi tepër me atë që Ai u ka dhënë, pse Allahu nuk e do asnjë arrogant që u lavdërohet të tjerëve.

24. Të cilët vetë bëjnë koprraci dhe me koprraci i këshillojnë njerëzit. E kush largohet prej dhënies, le ta dijë se Allahu është i begatshëm, i lavdishëm.



**25. Ne i dërguam të dërguarit Tonë më dokumente të qarta dhe Ne zbritëm me ata librin dhe drejtësinë që t'i përmbahen njerëzit të së drejtës. Ne e kemi zbritur edhe hekurin që në të ka forcë të fortë dhe dobi për njerëz, e edhe për t'u ditur tek Allahu se kush ndihmon Atë *(rrugën e Tij)* dhe të dërguarit e Tij duke i besuar të fshehtës. S'ka dyshim se Allahu është i fuqishëm, mbizotërues.**

**26. Ne Nuhun dhe Ibrahimin i zgjodhëm të dërguar e pasardhësve të atyre dyve ua dhamë pejgamberllëkun dhe librin, e disa prej tyre i udhëzuan në rrugën e drejtë po shumë prej tyre mbetën jashtë rrugës.**

**27. Pastaj vazhduam pas tyre me të dërguarit Tanë, e pas tyre e dërguam Isain të birin e Merjemes dhe atij i dhamë Inxhilin, e në zemrat e ithtarëve të tij dhuruam butësi e mëshirë, ndërsa murgësinë ata vetë e shpikën. Ne atë nuk ua bëmë obligim atyre, mirëpo edhe pse kishin për qëllim me të vetëm të arrijnë kënaqësinë e Allahut, ata nuk iu përmbajtën asaj si duhet përmbajtur, prandaj atyre që besuan, Ne u dhamë shpërblimin e tyre, po shumë prej tyre janë mëkatarë *(jobesimtarë)*.**

**28. O ju që keni besuar, kinie frikë Allahun dhe vazhdoni me besim ndaj të dërguarit të Tij, se Ai ju jep dyfish nga mëshira e tij, ju dhuron dritë që ecni me të, ju falë mëkatet tuaja Allahu është mëkatfalës, mëshirues.**

**29. Le ta dinë ithtarët e librit se ata nuk kanë asgjë në dorë nga mirësia e Allahut dhe se e gjithë e mira *(pejgamberllëku, shpallja)* është në dorë të Allahut,e Ai ia jep kuj të dojë, Allahu është dhurues i madh.***

---

* Besimtarët e besimit islam porositen të vazhdojnë rregullisht me udhëzimet e Kur'anit, të mos ndryshojë në të, të mos shkojnë pas thënieve të devijuesve, të mos i lënë pas dore porositë e Zotit, se pas një kohe të gjatë mund të ndodhë, siç u ndodhi ithtarëve të librit, t'u forcohen zemrat e të ngelin pa mëshirën e Zotit.

Të gjithëve atyre që japin nga pasuria e tyre, në ato vende që i ka porositur Zoti, qofshin meshkuj ose femra, Allahu u shumëfishon thevabin dhe të tillët janë të njohur te Zoti si të drejtët, dëshmorët. Çdo besimtar i sinqertë është siddikë dhe shehidë.

Jeta e kësaj bote, në shumicën e çështjeve të saj, në realitet është: lojë që vetëm të lodh e s'ka gjë prej saj: është argëtim që të largon prej aktiviteteve të dobishme; është përpjekje për zbukurime në petka, orendi, lukse etj.; është mburrje e pa vend si me origjinë, lozë, me pozitë etj. dhe është orvatje për shtimin e pasurisë pa zgjedhur rrugë të drejtë dhe për shpenzimin e saj në rrugë të mbrapshta, përpjekje për shumë fëmijë , e pa kujdes ndaj edukimit të drejtë të tyre . Të gjitha këto janë një mashtrim parasysh , sepse kalojnë aq shpejt e nuk mbetet gjë prej tyre, si bima që duket e bukur, e gjelbër, e për së shpejti thahet,shtypet e bëhet pleh.

Njerëzit duhet të bëjnë gara për ta arritur kënaqësinë e Zotit, shpërblimin prej tij dhe duhet ta dinë se të gjitha ngjarjet, të gjitha gjendjet në tokë e në vetë njerëzit, janë të dirigjuara qysh herët prej vullnetit të Zotit, ndaj as nuk duhet dëshpruar e pikëlluar për atë që të kaloi e nuk arrite ta fitosh, e as duhet gëzuar tepër për atë që të është dhënë, ngase pikëllimi për të kaluarën, do të thotë: përpjekje për të vazhduar kohën e kaluar në të tashmen, e kjo është dëm. Gëzimi për atë që të është dhënë, e ka kohën kur me të është realizuar një sukses pozitiv, e jo më parë.

Zoti xh. sh. u ndihmoi njerëzve të marrin rrugën e drejtë, duke u dërguar pejgamberë e duke u shpallur libra, por kokëfortit nuk edukohen me këshilla, ata edukohen me forcë, andaj e krijoi hekurin si mjet të fuqishëm

me të cilin, nëse përdoret drejt, arrogantët dhe rrebelët shtypen e mbretëron drejtësia në tokë, e prej tij ka edhe dobi të tjera.

Është mëshirë e madhe e Zotit që dërgoi pejgamberë një pas një, e prej beni israilëve si më vonë e dërgoi Isain me Inxhilë dhe ithtarët e tij, të mësuar prej Inxhilit ishin të butë e të mëshirshëm, por nga butësia e tepërt, e për t'u afruar edhe më shumë te Zoti, tejkaluan në murgësi **(njerëz që braktisin të mirat e kësaj jete si martesën etj.,)**. Por njeriu është i materializuar, andaj nuk mund të jetojë pa ia plotësuar kushtet edhe anës materiale, brenda kufijve të duhur, e nuk munden ta ruajnë as ata si duhet atë braktisje të jetës.

Ithtarët e librit thoshin se pejgamberllëku dhe shpallja e librit qiellor është veçori e tyre, e jo edhe e popujve të tjerë, e ajeti i fundit jep të kuptohet se çdo gjë është në duar të Allahut; Ai e dallon me të mira atë që do.

***Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures "El Hadidë". Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!***

# SURETU EL MUXHADELE
## KAPTINA 58

*E zbritur në Medinë, pas sures El Munafikunë, ajete: 22*

*Kjo sure e zbritur në Medinë përfshin shumë çështje që kanë të bëjnë me dispozitat e sheriatit Islam, me anën e të cilave anulohen disa zakone të kohës së xhahilijjetit, jepen udhëzime për sjellje të njerëzishme ndaj grave bashkëshorte, demaskohen zakonet e jehudive e të hipokritëve, të cilët pëshpëritnin fshehurazi fjalë fyese, kinse po e përshëndesin Pejgamberin.*

*Një vend bukur i madh i është kushtuar përshkrimit të gjesteve të hipokritëve se si përpiqeshin fshehurazi të miqësoheshin me jehudi e të vepronin kundër myslimanëve. Kjo kaptinë përfundon me sqarimin se cila është dashuria e vërtetë ndaj Allahut dhe cila është urrejtja reale për hir të Tij.*

*Quhet:* ***"Suretul Muxhadeleti"*** *- kaptina e dialogut, ngase një grua bisedoi me Pejgamberin rreth sjelljeve të burrit të saj.*



## SURETU EL MUXHADELE

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Vërtet, Allahu dëgjoi fjalët e asaj e cila bisedoi me ty lidhur me burrin e vet, që u ankua te Allahu; prandaj Allahu e dëgjon bisedën tuaj, Allahu dëgjon çdo bisedë dhe sheh çdo punë.**

**2. Ata prej jush që bëjnë "Dhihar"** *(epërsia ime ndaj teje është haram si epërsia ndaj nënës sime)* **ndaj grave të veta, në të vërtetë ato nuk janë nënat e tyre, nënat e tyre janë vetëm ato që i kanë lindur ata, ndërsa ata janë duke thënë fjalë të iritura dhe gënjeshtra, por Allahu është që lë shumë pa marrë në përgjegjësi dhe shumë falë.**

**3. Ata që krahasojnë** *(me nëna)* **dhe largohen nga gratë e veta, e pastaj zbrapsen nga ajo që kanë thënë, janë të obliguar që para se të kontaktojnë ndërmjet vete ta lirojnë një rob. Kjo është dispozitë me të cilën porositeni, e Allahu është i njohur hollësisht me atë që ju punoni.**

**4. E kush nuk gjen** *(rob për lirim)*, **atëherë le të agjërojë dy muaj rresht para se të kontaktojnë, e kush nuk mundet, atëherë le t'i ushqejë gjashtëdhjetë të varfër. Kjo** *(dispozitë ju shërben)* **për të vërtetuar ju se besoni Allahun dhe të dërguarin e Tij** *(e jo zakonet injorante)*. **Këto, pra, janë përcaktimet e Allahut. Ndërkaq, mohuesit kanë dënim të rëndë.**

**5. Është e vërtetë se ata që i kundërvihen Allahut dhe të dërguarit të Tij, janë të mposhtur, ashtu siç u mposhtën ata përpara tyre. Mirëpo, Ne u kemi shpallur fakte të qarta, e për mohuesit është një dënim i turpshëm.**

**6. Në ditën kur Allahu i ringjall ata të gjithë, i njofton me atë që kanë punuar, pse Allahu ka mbajtur ato shënime, edhe pse ata i kanë harruar. Allahu është Ai që çdo send e sheh dhe e përcjell.**



**7. A nuk e di ti *(o dëgjues)* se Allahu di çka ka në qiej dhe çka ka në tokë?! Nuk bëhet bisedë e fshehtë mes tre vetave e të mos jetë Ai i katërti; e as mes pesë vetave e të mos jetë Ai i gjashti, e as mes më pak vetave dhe as mes më shumë vetave, e të mos jetë Ai me ta, kudo që të jenë. Pastaj, në ditën e kijametit i njofton ata me atë që kanë punuar. Allahu ka përfshirë çdo send në dijen e vet.**

**8. A nuk i sheh ata që ishin të ndaluar të bisedojnë fshehtë, se si i kthehen përsëri asaj nga e cila ishin të ndaluar dhe pëshpërisin për çka është mëkat, për çka është mizori çka është në kundërshti të të dërguarit. Ata kur vijnë te ti, të përshëndesin me atë që Allahu nuk të përshëndet dhe vetëmevete thonë: "Përse Allahu nuk na dënon për këtë që po e themi?" Por, mjaft është për ta xhehenemi në të cilin hidhen. Sa vend i shëmtuar është ai.**

**9. O ju që keni besuar, kur bisedoni mes vete fshehurazi, mos bisedoni për çka është mëkat, armiqësi dhe kundërshti ndaj pejgamberit, por bisedoni për punë të ndershme e të matura dhe kinia frikën Allahut, te i cili do të tuboheni!**

**10. Bisedën e fshehtë e nxit vetëm djalli për t'i shqetësuar ata që besuan, ndonëse ajo nuk mund t'i dëmtojë ata fare pa dëshirën e Allahut, andaj vetëm Allahut le t'i mbështeten besimtarët!***

**11. O ju që besuat, kur t'ju thuhet: zgjerohuni *(bëni vend)* në vend ndeje, zgjerohuni, se Allahu bën zgjerim për ju, e kur t'ju thuhet: ngrihuni! Atëherë ju ngrihuni, Allahu lartëson ata që besuan prej jush, i lartëson në shkallë të lartë ata të cilëve u është dhënë dituri. Allahu është i njohur mirë me atë që punoni.**

* Ndër arabët injorantë kishte qenë zakon që nëse burri i thotë gruas së vet: "Ti për mua je si shpina e nënës sime", ajo mbetej varur, as e lëshuar dhe as e palëshuar, pse jeta bashkëshortore ishte e ndaluar. Atij farë akti, arabët i thoshin "Dhihar", që kuptohej se burri i thoshte gruas, epërsia ime mbi ty është e ndaluar si epërsia mbi nënën time, me çka merrte fund jeta intime bashkëshortore. Ashtu i ndodh Havlete binti Thalebes, gruas së Evës bin Samit, e cila shkon te Pejgamberi dhe i parashtron gjendjen, duke i thënë: Evsi ka shprehur "Dhihar" ndaj meje, pasi që jam moshuar e dobësuar, unë kam fëmijë të vegjël, nëse ia lë atij shkojnë poshtë, nëse i marr unë, do të vuajnë nga uria, çka më mëson?! Pejgamberi i thotë: "Çka të them, je haram për të!" Ajo i thotë: "Nuk më ka përmendur lëshimin!" Pejgamberi sërish ia jep të njëjtën përgjigje. Ky dialog zgjat bukur shumë, e në fund ajo i drejtohet me ankim Allahut. Nuk vonon e Xhibrili me këtë pjesë të Kur'anit nga i madhi Zot, ia beh te Pejgamberi.

Ai zakon i shëmtuar ndalohet, prandaj ata që bëjnë atë gabim obligohen: ta lirojnë një rob ose të agjërojnë dy muaj pandërprerë ose t'i ushqejnë e t'i ngopin gjashtëdhjetë të varfër. Këto janë ligje të Allahut, e kush u kundërvihet, ai do të mposhtet.

Hipokritët dhe jehuditë bisedonin fshehtas kundër besimtarëve, duke menduar se për ato biseda nuk di askush pos tyre, por Zoti i zbuloi ato pëshpëritje të tyre dhe u dha të kuptojnë se Atij nuk mund t'i fshihet asnjë send në qiej as në tokë, e as mendimet e armiqve e as bisedat tinëzake.



12. O ju që keni besuar, kur dëshironi të bisedoni me të dërguarin, jepne një sadaká para bisedës suaj. Kjo është më mirë për ju dhe më pastër; e nëse nuk keni çka të jepni, Allahu është mëkatfalës, mëshirues.

13. A u frikësuat *(varfërisë)* të jepni lëmoshë në prag të bisedës suaj? E kur ju nuk e bëtë dhe Allahu ju fali, atëherë pra, falnie namazin, jepnie zeqatin, respektonie Allahun dhe të dërguarin e Tij, Allahu është i njohur me punën tuaj.

14. A e dini për ata që kanë miqësuar një popull që Allahu ka shprehur mallkim kundër tyre? Ata nuk janë as prej jush as prej atyre dhe me vetëdije betohen rrejshëm.

15. Allahu për ta ka përgatitur një ndëshkim të ashpër. Vërtet, atë që bëjnë ata është shumë e keqe.

16. Ata betimin e tyre e kanë marrë si mbrojtje dhe kanë penguar prej rrugës së Allahut, andaj ata i pret një dënim poshtërues.

17. Atyre nuk do t'u bëjë kurrfarë dobie pasuria e tyre e as fëmijët e tyre para Allahut. Ata janë banorë të zjarrit, aty janë përgjithmonë.

18. Ditën kur Allahu i ringjall të gjithë, e ata i betohen Atij, sikurse u betoheshin juve, dhe mendojnë*(me atë betim)* të arrijnë diçka. Pra ta dini, se ata janë me të vërtetë rrenacakët.

19. Ata i ka nënshtruar djalli dhe ua ka qitur në harresë porositë e Allahut. Ata janë shoqëri e djallit, e dinë se ithtarët e djallit janë më të dëshpëruarit.

20. S'ka dyshim se ata që e kundërshtojnë Allahun dhe të dërguarin e Tij, të tillët janë ndër më të poshtëruarit.

21. Allahu ka përcaktuar *(shkruar në Levhi Mahfudh)*: "Unë dhe të dërguarit e Mi, pa tjetër do të ngadhënjejmë!" Allahu është i fortë, ngadhënjyes.

---

Jehuditë e përshëndetnin Muhammedin a.s., kinse me Selamun alejkum, e i thoshin: "**Es samu alejkum**", fjalë e cila ishte fyese, kishte kuptimin "**të marrtë vdekja**". Pejgamberi e dinte, por nuk zgjaste më shumë, vetëm se u thoshte "**Edhe juve u qoftë ashtu!**" (**ve alejkum**). Aisheja i dëgjoi njëherë dhe e zemëruar ua ktheu ashtu si thoshin ata. Pejgamberi i tha: "Aishe, mos u ngut, Allahu urren shprehjet e këqija, a më dëgjon mua që u them "**ve alejkum**" - edhe juve, e Zoti mua më pranon atë që ua them, kurse atyre jo".

Besimtarin që me bindje të plotë i është mbështetur Zotit, nuk mund ta dëmtojnë intrigat e fshehta.

# SURETU EL HASHR
## KAPTINA 59

*E zbritur në Medinë, pas sures El Bejjine, ajete: 24*

*Edhe pse kjo sure është zbritur në Medinë dhe synon të trajtojë çështjet e sheriatit, siç është rregull edhe në suret e tjera të zbritura aty, si temë kryesore parashtron largimin e fisit Beni Nadir, jehudi, prej Medinës, ani pse ishin të fortifikuar dhe e ndienin veten të fortë e të sigurt.*

*Parashtron edhe çështjen e presë së luftës, se si duhet ndarë ajo dhe kujt duhet dhënë prej shtresave të bashkësisë. I bëhet një vështrim virtyteve të shokëve të Pejgamberit, atyre të mërguarve, muhaxhirëve, të cilët për hir të dashurisë ndaj Zotit lanë atdheun dhe atyre vendas, të cilët e ndihmuan fenë e shpallur prej Zotit, ndihmuan vëllezërit e vet muhaxhirë edhe me kafshatën e gojës. Përballë virtyteve të larta të tyre, përmenden veset e dyfytyrëshve, që ishin të ngjashëm me veset e shejtanit.*

*Pasi këshillohen besimtarët për ditën e kijametit, e cila është plot frikë e mundim, për ndarjen e njerëzve në dy grupe, banues të xhennetit dhe banues të xhehenemit, në fund të kaptinës përmenden disa emra të bukur e të lartë të Allahut të madhëruar.*

*Quhet: "**Suretul Hashri**" - kaptina e tubimit, e fjala është për tubimin dhe dëbimin e mbarë fisit Beni Nadir prej Medinës.*


الجزء الثامن والعشرون — سُورَةُ الْحَشْرِ

لَا تَجِدُ قَوْمًا يُؤْمِنُونَ بِاللَّهِ وَالْيَوْمِ الْآخِرِ يُوَادُّونَ مَنْ
حَادَّ اللَّهَ وَرَسُولَهُ وَلَوْ كَانُوا آبَاءَهُمْ أَوْ أَبْنَاءَهُمْ
أَوْ إِخْوَانَهُمْ أَوْ عَشِيرَتَهُمْ أُولَٰئِكَ كَتَبَ فِي قُلُوبِهِمُ
الْإِيمَانَ وَأَيَّدَهُمْ بِرُوحٍ مِنْهُ وَيُدْخِلُهُمْ جَنَّاتٍ تَجْرِي
مِنْ تَحْتِهَا الْأَنْهَارُ خَالِدِينَ فِيهَا رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمْ وَرَضُوا
عَنْهُ أُولَٰئِكَ حِزْبُ اللَّهِ أَلَا إِنَّ حِزْبَ اللَّهِ هُمُ الْمُفْلِحُونَ ٢٢

سُورَةُ الْحَشْرِ

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ

سَبَّحَ لِلَّهِ مَا فِي السَّمَاوَاتِ وَمَا فِي الْأَرْضِ وَهُوَ الْعَزِيزُ الْحَكِيمُ
١ هُوَ الَّذِي أَخْرَجَ الَّذِينَ كَفَرُوا مِنْ أَهْلِ الْكِتَابِ مِنْ دِيَارِهِمْ
لِأَوَّلِ الْحَشْرِ مَا ظَنَنْتُمْ أَنْ يَخْرُجُوا وَظَنُّوا أَنَّهُمْ مَانِعَتُهُمْ
حُصُونُهُمْ مِنَ اللَّهِ فَأَتَاهُمُ اللَّهُ مِنْ حَيْثُ لَمْ يَحْتَسِبُوا وَقَذَفَ
فِي قُلُوبِهِمُ الرُّعْبَ يُخْرِبُونَ بُيُوتَهُمْ بِأَيْدِيهِمْ وَأَيْدِي الْمُؤْمِنِينَ
فَاعْتَبِرُوا يَا أُولِي الْأَبْصَارِ ٢ وَلَوْلَا أَنْ كَتَبَ اللَّهُ عَلَيْهِمُ
الْجَلَاءَ لَعَذَّبَهُمْ فِي الدُّنْيَا وَلَهُمْ فِي الْآخِرَةِ عَذَابُ النَّارِ ٣

٥٤٥

**22. Nuk gjen popull që e beson Allahun dhe ditën e gjykimit, e ta dojë atë që kundërshton Allahun dhe të dërguarin e Tij, edhe sikur të jenë ata *(kundërshtarët)* prindërit e tyre, ose fëmijët e tyre, ose vëllezërit e tyre, ose farefisi i tyre. Ata janë që në zemrat e tyre *(Ai)* ka skalitur besimin dhe e ka forcuar me shpirt nga ana e Tij dhe ata do t'i shpjerë në xhennete, nëpër të cilët rrjedhin lumenj. Aty janë, përgjithmonë. Allahu ua ka pëlqyer punën e tyre dhe ata janë të kënaqur me shpërblimin e Tij. Të tillët janë palë *(grup, parti)* e Allahut ta dini pra, se ithtarët e Allahut janë ata të shpëtuarit!***

## SURETU EL HASHR

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Allahun e madhëron me tesbih *(duke i mohuar ato që nuk i takojnë Atij)* gjithçka ka në qiej dhe gjithçka ka në tokë, e Ai është i fuqishmi, i urti.**

**2. Ai është që në dëbimin e parë i nxori prej shtëpive të tyre ata nga ithtarët e librit, të cilët nuk besuan. Ju nuk menduat se ata do të dalin, e ata menduan se foritifikatat e tyre do t'i mbronin prej ndëshkimit të Allahut, po Allahu u erdhi atyre nga nuk e kishin menduar dhe në zemrat e tyre hodhi frikën ashtu që me duart e veta dhe me duar të besimtarëve rrëzonin shtëpitë e veta; pra merrni përvojë o ju të zotët e mendjes.**

**3. Sikur Allahu të mos u kishte caktuar atyre shpërnguljen, ata do t'i ndëshkonte në këtë jetë, kurse në jetën tjetër ata e kanë dënimin e zjarrit.**

* Besimtarët janë të urdhëruar që njëri-tjetrit t'i bëjnë vend, duke u mundësuar të gjithëve të gjejnë vend aty ku bisedohet.

Nuk janë të obliguar e të porositur që duke u ngritur vetë t'i lëshojnë vendin tjetrit, por pa u ngritur t'i bëjnë vend. Kush i bën vend tjetrit, Allahu ia zgjeron atij rrizkun, gjoksin, varrin, xhennetin.

E nëse është urdhër për t'u ngritur, atëherë duhet ngritur, pse ata që zbatojnë urdhërin, Allahu i ngre lart, por më së larti i ngre, të zotët e dijes. Në këtë ajet Allahu lavdëron dijetarët.

Dhënia e lëmoshës para bisedës me Pejgamberin ishte sprovë për besimtarin e sinqertë, për jo lakmuesin ndaj kësaj bote.

Hipokritët betoheshin rrejshëm se ishin me myslimanët, e në anën tjetër miqësoheshin më jehuditë, që ishin të mallkuar prej Zotit. Ata do të përpiqen që edhe në Ahiret të betohen rrejshëm, por do ta kenë kot.

Besimtari i sinqertë në besim ndaj Allahut dhe ndaj jetës së Ahiretit, nuk e do atë që është kundër mësimeve të Allahut dhe të Pejgamberit, le të jetë edhe më i afërmi,pse në zemrën e besimtarit të tillë është rrënjosur besimi i sinqertë, të cilin për çdo moment Allahu ia forcon. Veprat e besimtarëve të tillë Allahu i pranon dhe është i kënaqur me ta, edhe ata do të jenë të kënaqur me shpërblimin që u jep Zoti, e të tillët janë ushtri *(parti)* e afërt e Zotit, andaj janë të shpëtuar.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures El Muxhadeletu. Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*

4. Këtë për shkak se e kundërshtuan Allahun dhe të dërguarin e Tij. Pra, kush e kundërshton Allahun, s'ka dyshim se Allahu është ndëshkimfortë.

5. Ju nuk këputët asnjë nga hurmat e buta *(fidanët)* ose atë e keni lënë të ngritur në rrënjët e tyre, vetëm se me lejen e Allahut e për t'i shtypur kundërshtarët.

6. E atë *(Pasuri)* që prej tyre Allahu ia ktheu të dërguarit të vet, ju për të nuk i keni ngarë as kuajt, as devetë, por Allahu i bën mbizotërues të dërguarit e vet kundër kujt të dojë, Allahu ka fuqi mbi çdo send.

7. Ate që Allahu nga banorët e vendeve *(jobesimtare)* ia dha pa luftë të dërguarit, të vet, ajo i takon Allahut, të dërguarit, të afërmve, jetimëve, të varfërve, kurbetçinjve. *(Kështu veprohet)* Që ajo të mos ndahet ndërmjet pasanikëve tuaj. Çka t'ju jep Pejgamberi, atë merrnie e çka t'ju ndalojë, përmbanju dhe kinie frikë Allahun, se Allahu është ndëshkues i ashpër.

8. *(Ajo pronë)* U takon muhaxhirëve të varfër, të cilët u dëbuan prej shtëpive të tyre dhe prej pasurisë së tyre, duke kërkuar mirësinë dhe kënaqësinë prej Allahut, dhe që ndihmojnë Allahun dhe të dërguarin e Tij, të tillët janë ata të sinqertit.

9. Edhe ata që përgatitën vendin *(Medinën)* dhe besimin para tyre, i duan ata që shpërnguleshin tek ata dhe nuk ndiejnë në gjoksat e tyre ndonjë nevojë *(për zili a tjetër)* nga ajo që u jepej atyre *(muhaxhirëve)*, madje edhe sikur të kishin vetë nevojë për të, ata u jepnin përparësi atyre para vetvetes. Kush është i rajtur prej lakmisë së vet, të tillët janë të shpëtuar.


الجزء الثامن والعشرون — سورة الحشر

ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمْ شَاقُّوا اللَّهَ وَرَسُولَهُ ۖ وَمَن يُشَاقِّ اللَّهَ فَإِنَّ اللَّهَ شَدِيدُ
الْعِقَابِ ﴿٤﴾ مَا قَطَعْتُم مِّن لِّينَةٍ أَوْ تَرَكْتُمُوهَا قَائِمَةً
عَلَىٰ أُصُولِهَا فَبِإِذْنِ اللَّهِ وَلِيُخْزِيَ الْفَاسِقِينَ ﴿٥﴾ وَمَا أَفَاءَ اللَّهُ
عَلَىٰ رَسُولِهِ مِنْهُمْ فَمَا أَوْجَفْتُمْ عَلَيْهِ مِنْ خَيْلٍ وَلَا رِكَابٍ
وَلَٰكِنَّ اللَّهَ يُسَلِّطُ رُسُلَهُ عَلَىٰ مَن يَشَاءُ ۚ وَاللَّهُ عَلَىٰ كُلِّ شَيْءٍ
قَدِيرٌ ﴿٦﴾ مَّا أَفَاءَ اللَّهُ عَلَىٰ رَسُولِهِ مِنْ أَهْلِ الْقُرَىٰ فَلِلَّهِ وَلِلرَّسُولِ
وَلِذِي الْقُرْبَىٰ وَالْيَتَامَىٰ وَالْمَسَاكِينِ وَابْنِ السَّبِيلِ كَيْ لَا يَكُونَ
دُولَةً بَيْنَ الْأَغْنِيَاءِ مِنكُمْ ۚ وَمَا آتَاكُمُ الرَّسُولُ فَخُذُوهُ وَمَا
نَهَاكُمْ عَنْهُ فَانتَهُوا ۚ وَاتَّقُوا اللَّهَ ۖ إِنَّ اللَّهَ شَدِيدُ الْعِقَابِ ﴿٧﴾
لِلْفُقَرَاءِ الْمُهَاجِرِينَ الَّذِينَ أُخْرِجُوا مِن دِيَارِهِمْ وَأَمْوَالِهِمْ
يَبْتَغُونَ فَضْلًا مِّنَ اللَّهِ وَرِضْوَانًا وَيَنصُرُونَ اللَّهَ وَرَسُولَهُ ۚ أُولَٰئِكَ
هُمُ الصَّادِقُونَ ﴿٨﴾ وَالَّذِينَ تَبَوَّءُوا الدَّارَ وَالْإِيمَانَ مِن قَبْلِهِمْ
يُحِبُّونَ مَنْ هَاجَرَ إِلَيْهِمْ وَلَا يَجِدُونَ فِي صُدُورِهِمْ حَاجَةً
مِّمَّا أُوتُوا وَيُؤْثِرُونَ عَلَىٰ أَنفُسِهِمْ وَلَوْ كَانَ بِهِمْ خَصَاصَةٌ ۚ
وَمَن يُوقَ شُحَّ نَفْسِهِ فَأُولَٰئِكَ هُمُ الْمُفْلِحُونَ ﴿٩﴾

٥٤٦



**10. Edhe ata që kanë ardhur pas tyre e thonë: "Zoti ynë, falna ne dhe vëllezërit tanë që para nesh u pajisën me besim dhe mos lejo në zemrat tona farë urrejtjeje ndaj atyre që besuan. Zoti ynë Ti je i butë, mëshirues."***

**11. A nuk e ke ditur se ata që u bënë hipokritë, u thoshin vëllezërve të vet nga ithtarët e librit që nuk kishin besuar: nëse ju dëboheni, edhe ne do të dalim me ju, për çështjen tuaj, ne kurrë nuk do t'i bindemi askujt** *(t'ju luftojmë ose t'ju nënshtrojmë)***, e nëse luftoheni prej dikujt, ne gjithqysh do t'u ndihmojmë. Allahu dëshmon se ata janë rrenacakë!**

**12. Sikur të dëbohen ata** *(ithtarët e librit)***, nuk do të dilnin me ta edhe sikur të luftoheshin, nuk do t'u ndihmojnë atyre, po edhe sikur t'u ndihmonin atyre, ata do të iknin prapa, e ata do të mbesin pa ndihmën e tyre.**

**13. Ju** *(besimtarët)* **në zemrat e tyre** *(të munafikëve)* **jeni frikë më e fortë se Allahu** *(frika nga Allahu)***. Kjo për shkak se ata janë popull që nuk kuptojnë.**

**14. Ata që gjithë së bashku nuk kanë guxim t'ju luftojnë, vetëm kur gjenden në ndonjë vend të fortifikuar ose kur janë pas ndonjë muri. Armiqësia ndërmjet tyre është e ashpër. Mund të mendohet për ta se janë të bashkuar, e në realitet zemrat e tyre janë të përçara, sepse janë njerëz që nuk logjikojnë.**

**15. Si shembulli i atyre jo fort moti që përjetuan të keqen e punës së vet, edhe ata kanë një dënim të rëndë.**

**16. Ata** *(hipokritët)* **janë shembull si djalli, kur i thotë njeriut: "Refuzo besimin!", e kur ai ta ketë refuzuar, ai** *(djalli)* **tërhiqet e thotë: "Unë tërhiqem prej teje; unë i frikohem Allahut, Zotit të gjithësisë!"**

---

* Kur shkoi Pejgamberi në Medinë, bëri marrëveshje me fisin Beni Nadir për mossulmim. Pas Luftës së Uhudit, në të cilën patën shumë viktima myslimanët, Ka'b bin Eshref, i pari i fisit shkoi në Mekë dhe me Ebu Sufjanin, prijësin e idhujtarëve lidhi marrëveshje kundër myslimanëve. Ka'bin e mbyti një natë Muhamed bin Mesleme, e fisin e tij e rrethuan myslimanët derisa e detyruan të shpërngulet prej aty; kështu disa shkuan në Sham e do të tjerë në Hajber. Ajo ishte shpërngulja e parë e tyre. Ndihma e Allahut bëri që ata të frikësohen, të braktisin fortifikatat, e nga inati, edhe vetë i rrënonin shtëpitë e veta së bashku me myslimanët. Kjo mase ndëshkuese kundër tyre u mor për shkak se ata kundërshtonin Allahun dhe Pejgamberin. Ishte urdhëri i Pejgamberit, por me lejen e Zotit, që të shkatërrohen edhe kopshtet e tyre. Kur disa sahabë filluan t'i presin disa hurma të tyre me qëllim që t'ua shtojnë edhe më shumë pikëllimin, ata i thanë Pejgamberit: "Ti ishte ai që i ndaloje dëmtimet, e çka është tash që i lejon t'i presin pemët?" Atëherë zbriti ky ajet, që me lejen e Zotit ajo është si masë ndëshkuese kundër të prishurve.

Pasuria e tyre mbeti **"fej'un"**, pasuri e fituar pa luftë. Kjo u arrit me ndihmën e Zotit e jo me forcën luftarake, andaj ndarja e saj ka vlerë tjetërfare prej presë së fituar me luftë. Përmenden ata që meritojnë t'u jepet, e jo të mbetet në duar të pasanikëve e ta ndajnë si të duan.

Pasuria e tillë fituar në atë mënyrë, është pronë e shoqërisë e jo e individëve. Shoqëria e ndan sipas nevojës. Atë pasuri Pejgamberi ua dha muhaxhirëve, që kishin lëshuar atdheun për hir të rrugës së Zotit, luftonin për atë rrugë dhe ende ishin nëpër shtëpi të vëllezërve të tyre ensarë, vendas të Medinës dhe mbrojtës të besimit, të cilët në konsultime me Pejgamberin hoqën dorë nga ajo pasuri, ndonëse kishin nevojë dhe u dhanë përparësi emigrantëve.

Të lavdëruar janë muhaxhirët e parë, vendasit, ensarët e Medinës dhe ata që erdhën pas tyre dhe ua njohtën meritën të parëve, e kush e urren ndonjë nga sahabët e Pejgamberit, ai është edhe më i keq se kufari, e të tillë janë rafidijjët.



**17. Dhe ashtu, ata të dy do të përfundojnë në zjarr përgjithmonë. Ai është ndëshkim i zullumqarëve.**

**18. O ju që besuat, kinie parasysh frikën ndaj Allahut dhe le të shikojë njeriu se çka ka bërë për nesër, dhe kinie frikë Allahun, e s'ka dyshim se Allahu është që e di në detaje atë që punoni!**

**19. E mos u bëni si ata që e harruan Allahun, e Allahu bëri që ata ta harrojnë vetveten. Të tillët janë ata të prishurit.**

**20. Nuk janë të barabartë ata të xhennetit dhe ata të xhehenemit. Banuesit e xhennetit janë ata fatbardhë që ia kanë arritur qëllimit.**

**21. Sikur Ne ta zbritnim këtë Kur'an mbi ndonjë kodër, do ta shihje atë të strukur e të çarë prej frikës nga Allahu. Këta janë shembuj që ua shkoqisim njerëzve, në mënyrë që ata të mendojnë.**

**22. Ai është Allahu që nuk ka zot tjetër; vetëm Ai, që e di të fshehtën dhe të dukshmën; Ai është Mëshiruesi, Mëshirëbërësi!**

**23. Ai është Allahu që nuk ka zot tjetër përveç Tij, sundues i përgjithshëm, i pastër** *(prej të metave që i mvishen)*, **shpëtimtar** *(që i shpëton njerëzit prej ndëshkimit të padrejtë)*, **sigurues** *(që siguroi njerëzit me premtimin e vet dhe pejgamberët me mrekulli)*, **mbikëqyrës** *(që mbikëqyr dhe përcjell çdo send)*, **i plotfuqishëm, mbizotërues, i madhërishëm. I lartësuar është Allahu nga çka i shoqërojnë!**

**24. Ai është Allahu, Krijuesi, Shpikësi, Formësuesi. Të tij janë emrat më të bukur. Atë** *(Allahun)* **e madhëron çka ka në qiej e në tokë dhe Ai është ngadhënjyesi, i urti!***

* Ibni Ubej ibni Selul, prijës i hipokritëve, dërgon te fisi Beni Nadir dhe u thotë të mos pranojnë të largohen prej Medinës, u premton se ai së bashku me ithtarët e tij hipokritë, sido që të jetë gjendja, do të jetë në anën dhe në ndihmën e tyre. Kur'ani zbuloi gënjeshtrën e tyre, sepse ata as nuk dolën me ta e as nuk u ndihmuan. Mandej, Kur'ani i njoftoi besimtarët se Zoti u ka shtënë frikën në zemrat e tyre, madje ata duken se janë të bashkuar me jehuditë, por ato janë vetëm fjalë goje. Hipokritët e luanin rolin e dreqit, i cili pasi ta mashtorjë njeriun, tërhiqet prej tij.

Besimtarët porositen të veprojnë e të përgatiten për jetën e ardhshme, të mos i harrojnë këshillat e Zotit, se njerëzit do të ndahen në dy grupe: për në xhennet dhe për në xhehenem. Madhështia e përmbajtjes së Kur'anit është aq e efektshme, sa që sikur malet të kishin të menduar, ani pse janë aq të mëdha, do të përuleshin dhe do të shqyheshin nga droja prej ndëshkimit të Zotit, e njeriu që ka arsye e mendje, shpeshherë nuk i vështron me vëmendje thëniet e Zotit në Kur'an, gjë kjo që është për çdo habi.

Në fund numërohen disa cilësi të të madhit Zot, disa emra të bukur të Tij, të cilët na japin të kuptojmë për madhështinë e Tij.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures El Hashru. I lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*

# SURETU EL MUMTEHINE
## KAPTINA 60

*E zbritur në Medine, pas sures El Ahzabi, ajete: 13*

*Si sure e shpallur në Medine, përshkruan dhe përmbledh çështje që kanë të bëjnë me dispozitat e sheriatit islam, por kryesisht parashtron çështjen e sinqeritetit të plotë në besim dhe qorton luhatshmërinë si rrjedhim i së cilës ishte miqësia e fshehtë e disave me armikun. Idhujtarët ishin ata që kishin dëbuar besimtarët prej vendlindjes, andaj besimtarët këshillohen e urdhërohen të ruhen nga sulmi eventual i tyre.*

*Të gjitha lidhshmëritë e kësaj bote siç janë: afërsia e gjakut, origjina fisnore, miqësia etj., nuk do të kenë kurrfarë vlere në botën tjetër, nëse besimi nuk është i sinqertë dhe puna e mirë. Besimtarët duhet ta marrin si shembull Ibrahimin dhe ithtarët e tij besimtarë, të cilët u deklaruan se nuk janë me të afërmit dhe me popullin që nuk beson.*

*Me jobesimtarët që nuk tregojnë ndjenja armiqësore dhe nuk luftojnë kundër myslimanëve, mund të bashkëpunohet me ta në lëmin e jetës.*

*Për gratë të cilat shpërnguleshin prej Mekës për në Medine, kinse për pranimin e besimit islam, besimtarët ishin të obliguar të verifikonin qëllimin e vërtetë të shpërnguljes së tyre dhe pastaj të pranojnë zotimin - besën e tyre nën kushte të caktuara.*

*Quhet "**Suretul Mumtehinetu**" - kaptina e sprovës, ngase përmendet nevoja e një sprovimi, verifikimi ndaj grave që ikin prej idhujtarëve në Medine për hirë të besimit islam.*

## SURETU EL MUMTEHINE

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. O ju që besuat, nëse keni dalë *(prej vendlindjes)* për hirë të luftës për rrugën Time, duke kërkuar kënaqësinë Time ndaj jush, mos e zini mik armikun Tim dhe armikun tuaj, duke shprehur ndaj tyre dashuri, kur dihet se ata mohuan të vërtetën që u erdhi juve. Ata e dëbojnë të dërguarin dhe ju, sepse i besoni Allahut, Zotit tuaj, e ju fshehurazi u ofroni miqësi, po Unë më së miri e di atë që e keni fshehur dhe atë që e keni publikuar. Ai që punon ashtu nga pala juaj, ai e ka humbur rrugën e drejtë.**

**2. Nëse ata ia dalin t'ju mundin, ata do të jenë armiq tuaj, do të zgjasin duart e veta dhe gjuhët e veta kundër jush, duke ju përbuzur, sepse ata dëshironin të mos besonit.**

**3. Në ditën e kijametit Allahu gjykon mes jush, e nuk do t'ju bëjnë dobi as të afërmit tuaj e as fëmijët tuaj. Allahu sheh atë që punoni.**

**4. Ju e keni shembullin më të mirë te Ibrahimi dhe te ata që ishin me të, kur i thanë popullit të vet: "Ne tërhiqemi prej jush dhe prej asaj që adhuroni, pos Allahut, nuk besojmë tuajën, prandaj ndërmjet nesh e jush është e hapët armiqësia e urrejtja derisa ta besoni vetëm Allahun Një!" *(Nuk e keni shembull)* Me përjashtim të fjalës së Ibrahimit, thënë babait të vet: "Unë do të kërkoj falje për ty, po unë nuk kam në dorë asgjë për ty te Allahut!" Zoti ynë, vetëm Ty të jemi mbështetur, vetëm nga Ti jemi të kthyer dhe vetëm te Ti është e ardhmja!**



**5. Zoti ynë, mos na bën sprovë në duar të atyre që nuk besuan dhe falna, Zoti ynë, Ti je ngadhënjyesi, i urti.**



6. Vërtet, për atë që ka shpresë në Allahun dhe në ditën e gjykimit, ju keni mostër të mirë *(te Ibrahimi dhe besimtarët)*, e kush i bie prapa, le ta dijë se Allahu është Ai i panevojshmi, vetvetiu i lavdëruari.

7. Pritet që Allahu të verë miqësi ndërmjet jush dhe atyre që kishit armiqësi, Allahu është i fuqishëm, Allahu falë mëkatet, është mëshirues.

8. Allahu nuk ju ndalon të bëni mirë dhe të mbani drejtësi me ata që nuk ju luftuan për shkak të fesë, e as nuk ju dëbuan prej shtëpive tuaja; Allahu i do ata që mbajnë drejtësinë.

9. Allahu ju ndalon t'u afroheni vetëm atyre që ju luftuan për shkak të fesë, që ju nxorën prej shtëpive tuaja dhe që ndihmuan dëbimin tuaj; ju ndalon të miqësoheni me ta. Kush miqësohet me ta, të tillët janë dëmtues të vetvetës.*

10. O ju që besuat, kur t'ju vijnë besimtaret e shpërngulura *(prej Mekes)*, provoni besnikërinë e tyre, ndonëse Allahu di më së miri për besimin e tyre; nëse vërtetoni se ato janë besimtare, atëherë, mos i ktheni ato te jobesimtarët, pse as ato nuk janë të lejuara për ta e as ata nuk janë të lejuar për to, e ju jepnu atyre *(jobesimtarëve)* atë që kanë shpenzuar për to *(në emër të kurorëzimit)*. Ju nuk keni pengesë të martoheni me to, pasi t'ua jepni vlerën e kurorës. Mos i mbani nën kurorë, idhujtaret por kërkoni *(prej idhujtarëve mekas)* atë që keni shpenzuar për to, dhe ata le të kërkojnë *(prej jush besimtarë)* atë që kanë shpenzuar. Këto janë dispozita të Allahut me të cilat Ai gjykon ndërmjet jush; Allahu është më i dijshmi, më i informuari.

11. Në qoftë se u humbet diçka *(nga shpenzimi)* i ndonjë gruaje tuaj që ikën te idhujtarët, e juve u vjen rasti t'i luftoni dhe të merrni pré të luftës, atëherë atyre që u kanë shkuar gratë, jepnu aq sa kanë shpenzuar; e, kinie frikë Allahun, të cilin ju e besoni!

---

* Qortimi që bëhet në fillim të sures për lidhmëri të miqësisë me armikun, edhe pse ka synim të përgjithshëm, si shkak ka njëfarë Hatab bin ebi Beltean, i cili e shkruan një letër për idhujtarët mekas për t'i njoftuar se Pejgamberi po bën përgatitje për çlirimin e Mekës, dhe atë letër ia jep një gruaje që udhëtonte për në Mekë.Pejgamberit i zbret vahji dhe e njofton për të. Ai e dërgon Aliun, Zubejrin dhe Mikdadin dhe u thotë: shkoni deri në Revdatu Hahin - vend jo larg Medinës; aty e gjeni një grua udhëtare që me vete e ka një letër,merrjani letrën dhe sillmani mua. Ata shkojnë, e gjejnë atë grua dhe ia kërkojnë letrën. Ajo njëherë nuk pranon se ka letër me vete, e kur ata i kërcënohen dhe me këmbëngulje e kërkojnë letrën, ajo e nxjerr prej bishtalecave të flokëve dhe ua jep. Kthenen te Pejgamberi, e ai e lexon letrën dhe thërret Hatabin e i thotë: 'Ç'është kjo Hatab!?'' Ai i përgjigjet: ''O i dërguar i Zotit, nuk jam tradhtar i fesë islame, por unë kam qenë në Meke një njeri jo i autoritetshëm si muhaxhirët e tjerë, u frikësova se nuk ka kush t'i mbrojë të afërmit e mi në rast lufte, andaj për hir të mbrojtjes së akrabasë sime shkrova letër, e jo nga ndjenjat e tradhtisë!'' Ymeri kërkoi leje prej Pejgamberit ta dënojë me vdekje, por ai nuk pranoi, duke i thënë se Hatabi është pjesëmarrës i Bedrit...!

Ibrahimi a.s. duhet t'u shërbejë si shembull besimtarëve në mospranimin e miqësisë as me të afërmit, nëse ata janë të besimit të gabuar. Nuk mund të merret si shembull Ibrahimi, për sa i përket lutjes së tij për babain e vet, pse ai pati shpresë se babai do të kthehet në besim të drejtë; mirëpo, kur vërejti se ai edhe më tutje mbetet në idhujtari, hoqi dorë edhe prej tij.

Lidhja e miqësisë me ata jobesimtarë që nuk janë në armiqësi me myslimanët, është e lejuar në lëmenj të ndryshëm të jetës.

---

# SURETU ES SAFF
## KAPTINA 61

*E zbritur në Medine, pas sures Et Tegabunu, ajete: 14*

*Përveç çështjeve të sheriatit islam, kjo sure shtron çështjen e luftës kundër armiqve të Zotit, të luftës për hirë të forcimit të fesë që e shpalli Ai dhe të lartësimit të fjalës së Tij.*

*Lavdëron besimtarët e rreshtuar si mur graniti për hirë të ngritjes së simbolit të së vërtetës së shpallur nga i madhëruari.*

*I bën një vështrim qëndrimit kokëfortë të jehudive kundër mësimeve të Musait dhe të Isait a.s.*

*Vërteton se është ligj i Zotit ta ndihmojë të vërtetën dhe vë në tallje atë që përpiqet t'i kundërshtojë, e si shembull sjell atë qyqarin që me frymën e gojës së vet mundohet ta shuajë dritën e diellit.*

*Në fund i thërret besimtarët që ta ndihmojnë rrugën e fesë që e caktoi Zoti, ashtu si e ndihmuan edhe havarijjunët Isain.*

*Quhet: "**Suretus Saffi**" - kaptina e rreshtave, ngase flet për rreshtat e fortë të besimtarëve në luftë kundër armikut.*



12. O Pejgamber, kur të vijnë besimtaret që të të japin besën se: nuk do t'i shoqërojnë asnjë send Allahut; se nuk do të vjedhin; se nuk do të bëjnë kurvëri; se nuk do t'i mbysin fëmijët e tyre; se nuk do të gënjejnë me ndonjë shpifje për *(fëmijën e huaj që kanë marrë)* se është i tyre; dhe se nuk do të të kundërshtojnë në atë që i urdhëron, atëherë, prano zotimin e tyre dhe lute Allahun t'i falë ato, se Allahu është mëkatfalës dhe mëshirues.

13. O ju që keni besuar, mos u miqësoni me një popull që Allahu ka shprehur hidhërim kundër tij, popull që ka humbur shpresën ndaj botës së ardhshme, ashtu si nuk kanë shpresë jobesimtarët prej të vdekurve *(që do të ngjallen)* në këtë botë, ose në ringjallje *(në botën tjetër)*.*

## SURETU ES SAFF

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

1. Allahun e madhëroi çka ka në qiej dhe çka ka në tokë, e Ai është mbizotëruesi, i urti.

2. O ju që besuat, pse po e thoni atë që nuk e punoni?

3. Tek Allahu është shumë e urrejtur ta thoni atë që nuk e punoni!

4. Allahu i do ata që luftojnë në rrugën e Tij të rreshtuar si të jetë ndërtesë e fortifikuar.

5. Dhe, *(rikujto)* kur Musai popullit të vet i tha: "O popull imi, pse më shqetësoni kur e dini se me të vërtetë unë jam i dërguar i Allahut te ju!" E kur ata u shmangën *(nga e vërteta)*, Allahu i largoi zemrat e tyre, pse Allahu nuk e vë në rrugë të drejtë popullin e prishur.

---

* Në marrëveshjen e Hudejbisë ndërmjet Pejgamberit dhe idhujtarëve, ka qenë përfshirë pika: kush shkon prej myslimanëve në Mekë, idhujtarët mekas nuk ishin të obliguar ta kthejnë atë, e kush u vjen myslimanëve nga banorët e Mekës, këta ishin të obliguar ta kthejnë. Erdhi Ymmi Kulsum binti Ukbete bin Muit si emigrante e shpërngulur te Pejgamberi, e pas saj erdhën ta kërkojnë dy vëllezërit e saj Amari dhe Velidi. I thanë Pejgamberit t'ua kthejë sipas pikës që përmbante marrëveshja, e Pejgamberi u tha se ai kusht ka qenë për burra e jo për gra. Ky rast është shkas i zbritjes së ajetit në fjalë, e myslimanët nuk janë të obliguar t'i kthejnë gratë e shpërngulura te jobesimtarët, pasi të vërtetojnë se ato janë të sinqerta në besim. Besimtarja nuk është hallall për idhujtarin e as idhujtari nuk është hallall për besimtaren, andaj ato nuk kthehen. Myslimanët mund të martohen me to pasi ta kryejnë kohën e caktuar për pritje, e vlerën e kurorës t'ua kthejnë idhujtarëve, por edhe idhujtarët janë të obliguar t'ua kthejnë vlerën e kurorës grave të ikura prej myslimanëve e të shkuara te ta. Nëse ndonjë grua shkon te idhujtarët dhe ata nuk i kthejnë vlerën e kurorës, myslimanët, kur t'u vijë radha të paguajnë për gratë e idhujtarëve, ua ndalin vlerën e kurorës së asaj gruaje dhe ia japin burrit të saj.

Kur Pejgamberi çliron Mekën, vijnë edhe gratë të zotohen para tij për sinqeritetin e tyre në besim. Pejgamberi kërkon prej tyre të largohen prej zakoneve të kohës së injorancës dhe ua numëron disa kushte ashtu si urdhëron Kur'ani.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures El Mumtehinetu. Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*



**6. Dhe, kur Isai, bir i Merjemes tha: "O beni israilë, unë jam i dërguar i Allahut te ju, jam vërtetues i Tevratit që ishte para meje dhe jam përgëzues për një të dërguar që do të vijë pas meje, emri i të cilit është Ahmed!" E kur ai u erdhi atyre me argumente të qarta, ata thanë: "Kjo është magji e hapët".**

**7. E kush është më mizor se ai që për Allahun shpif gënjeshtrën, kur ai thirret për në fenë islame; po Allahu nuk i ofron udhëzimin për në rrugën e drejtë popullit zullumqarë.**

**8. Ata duan ta shuajnë dritën e Allahut me gojët e tyre, po Allahu e plotëson *(e përhap)* dritën e vet, edhe pse e urrejnë jobesimtarët.**

**9. Ai *(Allahu)* është që e dërgoi të dërguarin e vet me udhëzim të qartë e fé të vërtetë për ta bërë mbizotërues mbi të gjitha fetë, edhe pse idhujtarët e urrejnë.***

**10. O ju që keni besuar, a t'ju tregoj për një tregti të bujshme që ju shpëton prej një dënimi të dhembshëm:**

**11. T'i besoni Allahut dhe të dërguarit të Tij, të luftoni në rrugën e Allahut me pasurinë tuaj dhe me veten tuaj, e kjo është shumë më e dobishme për ju, nëse jeni që e dini.**

**12. Ai *(Allahu)* iu falë mëkatet tuaja, ju shpie në xhennete nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe në pallate të bukura në xhennetet e amshueshme, e këto janë ai suksesi më i madh.**

**13. Edhe të tjera që ju i dëshironi ndihmë prej Allahut dhe fitore e afërt, e pra, përgëzoji besimtarët!**

**14. O ju që besuat, bëhuni ndihmëtarë të Allahut, si Isai biri i Merjemes havarijjunëve *(besimtarëve të vet të sinqertë)* u pat thënë: "Kush është ndihmëtar imi për në rrugën e Allahut? Havarijjunët i thanë: "Ne jemi ndihmëtarë të rrugës së Allahut!" E një grup prej beni israilëve besoi, e një grup refuzoi, e Ne, ata që besuan i përkrahëm kundër armikut të tyre dhe ashtu u bënë ngadhënjyes.****

* Allahun e madhëron dhe e lartëson me atë gjuhën e vet çdo qenie e send në qiej e tokë si: engjëjt, njerëzit, bimët, trupat e ngurtë etj.

Gjëja më e përbuzur tek Allahu është mospërputhja e fjalëve me vepra. Si duket kjo është një vërejtje e madhe ndaj besimtarëve, të cilët thoshin se do të dëshironin të dinin se cila vepër është më e dashura tek Allahu dhe për atë vepër do ta flijonin edhe pasurinë edhe shpirtin. Kur u ftuan në luftë kundër armikut të Zotit dhe të tyre, disa nuk e pëlqyen luftën, andaj u bëhet ky qortim. Por nuk duhet kuptuar se ky qortim ka pasur të bëjë vetëm me ta; ky është parim islam, sipas të cilit, njeriu është i obliguar ta zbatojë premtimin, ta realizojë atë që flet. Pejgamberi ka thënë: "Simptomet e munafikut janë tri: kur premton e thyen premtimin, kur flet diç gënjen dhe kur i besohet diç, bën hile!"

Populli i Musait e shqetësonte duke i shpifur: është i sëmurë prej bruhut, shko ti e lufto me Zotin tënd, kurse ne po rrimë këtu, bëna një zot si viçi i atyre që e adhuronin, e përgatitën një grua që i shpifi për amoralitet. Një popull i tillë nuk e meritoi ndihmën e Zotit për udhëzim në rrugë të drejtë.

Isai nuk e thërret atë popull: "O populli im", sikurse e thirri Musai, sepse Isai nuk ishte i origjinës së tyre, nuk kishte babë nga ata, andaj i thërret: "O beni israilë". Ai u thotë se jam i dërguar i Zotit, i besoi librat e mëparshëm dhe ju sjell një lajm të gëzueshëm se pas meje do të vijë një pejgamber Ahmed - falënderues dhe mirënjohës i madh ndaj Zotit. Por kur u solli argumente e mrekulli, ata i thanë se këto janë magji. I thanë =

= Isait - sipas mendimit të shumicës së interpretuesve të Kur'anit, e ka mendime se i thanë Muhammedit.
Allahu përmes të dërguarit të vet e thërret njeriun në fenë e drejtë, në fenë islame, e ai i konsideron gënjeshtër e magji argumentet e Allahut dhe përpiqet ta fikë dritën e Allahut, Kur'anin, duke i quajtur magji; mirëpo, Allahu e ngriti lart dritën e vet mbi të gjitha besimet e tjera të kota, e kompletoi dhe përsosi, edhe pse e urrejtën mohuesit që konsiderohen njerëzit më mizorë.

** Zoti i madhëruar i njofton besimtarët për fitimin më të madh të cilin do ta arrijnë nëse vazhdojnë të jenë besimtarë të denjë e të sinqertë dhe nëse do të luftojnë me mall e shpirt për rrugën e Zotit. Sipas Fahru Raziut, lufta është tri llojesh: luftë me veten dhe epshin e vet, luftë ndërmjet vetes dhe krijesave të tjera, duke iu shmangur lakmisë e duke u sjellur but e mëshirshëm ndaj të tjerëve dhe luftë për ta ndihmuar të vërtetën e shpallur prej Zotit.
Havarijjunët ishin më të zgjedhurit, të cilët i besuan Isait dhe e ndihmuan, por beni israilët u dhanë në dy grupe; disa e besuan, kurse të tjerët nuk e besuan, e Allahu i ndihmoi besimtarët dhe i mundën me fakte dhe luftë kundërshtarët që ishin jehudi. Zoti gjithnjë ndihmon besimtarët kundër atyre që shtrembërojnë besimin dhe mbesin jashtë rrugës së vërtetë.

*Me ndihmën e Zotit, mori fund përkthimi dhe komentimi i sures Es Saffu. I lavdëruar prej çdo kujt është Allahu i madhëruar!*

---

# SURETU EL XHUMUA
## KAPTINA 62

*E zbritur në Medine, pas sures Saffi, ajete: 11*

*Edhe kjo sure Muhammedit i është shpallur në Medine dhe rrah çështje të sheriatit islam,trajton sidomos çështjen e namazit të xhumasë.*
*Në fillim i bëhet një vështrim dërgimit të Pejgamberit , si vulë e të gjithë pejgamberëve, dërgimit të Muhammedit, birit të Abdullahut, me të cilin Zoti i madhëruar i shpëtoi njerëzit prej errësirave të idhujtarisë dhe e nderoi mbarë njerëzimin e botës. Menjëherë pas një hyrjeje të shkurtër, flitet për jehuditë, të cilët u obliguan me dispozitat e Tevratit, por ata refuzuan mësimet dhe Tevratin e hodhën pas shpine, ashtu që i përngjajnë gomarit që bart thesar të madh të librave, por nuk përfiton tjetër, pos lodhjes e mundimit.*
*Quhet: **"Suretul Xhumuati"** - ngase besimtarët porositen të braktisin të gjitha punët e tjera kur thërret ezani i xhumasë, të shkojnë në namaz e të mos i preokupojë ndonjë tregti a punë tjetër.*

## SURETU EL XHUMUA

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Çka ka në qiej dhe çka ka në tokë bën tesbih Allahun, Sunduesin, të Pastërin nga çdo e metë, të Fuqishmin e të Urtin.**

**2. Ai është që arabëve të pashkolluar u dërgoi Pejgamberin nga mesi i tyre që t'ju lexojë ajetet e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë librin dhe sheriatin, edhe pse më parë ata ishin në një humbje të dukshme.**

**3.** *(U dërgoi)* **edhe të tjerëve që nuk i arritën ata, Ai është ngadhënjyesi, i urti.**

**4. Kjo është mirësi e Allahut, që ia jep atij që do, e Allahu është i zoti i dhuntisë së përsosur.**

**5. Shembulli i atyre, që janë obliguar me Tevrat, dhe nuk e zbatojnë atë, është si shembulli i ndonjë gomari që bart libra. Shembull i keq, është shembull i popullit që përgënjështroi ajetet e Allahut, e Allahu nuk udhëzon në rrugë të drejtë popullin jobesimtar.**

**6. Thuaj: "O ju që i përmbaheni jehudizmit, nëse pretendoni se jeni më të afërmit e Allahut e jo njerëzit e tjerë, atëherë kërkonie vdekjen, po qe se jeni të sinqertë** *(në atë që thoni)***".**

**7. Po, ata nuk e dëshirojnë kurrë atë, për shkak të asaj që e punuan me duart e veta, e Allahu e di shumë mirë se kush janë mizorët.**



**8. Thuaj: "S'ka dyshim se vdekja prej së cilës po ikni, ka për t'ju zënë, e mandej do të silleni tek Ai që e di të padukshëm dhe të dukshmën, dhe atëherë Ai do t'ju njoftojë me atë që e keni punuar".***

* Tesbihi i çdo gjëje që është në qiej e në tokë, këtu në këtë sure është shprehur me trajtat e foljes së kohës së tashme e të ardhshme, që jep të kuptohet se madhërimi ndaj Zotit është i pandërprerë.

Ndër arabë, para shpalljes islame të fundit, mbretëronte gjendja e analfabetizmit, andaj arabët quheshin ummijjinë. Zoti i nderoi arabët, kur nga mesi i tyre dërgoi Pejgamberin që t'ua lexonte Kur'anin, t'i pastronte prej ndytësisë idhujtarë, ua mësonte çështjet e fesë - sheriatit islam. Dërgimi i Pejgamberit, mësimet dhe pastërtinë që e bëri ai, u shërbejnë edhe të tjerëve që do të vijnë pas tyre e deri në kijamet.

Jehuditë, të cilët e patën librin e Allahut, Tevratin, që e lexuan dhe e ditën çka përmbante ai lidhur me ardhjen e Muhammedit pejgamber, nuk iu përmbajtën, andaj nuk patën kurrfarë dobie prej leximit të tij, ashtu si gomari që nuk ka kurrfarë dobie prej barrës së librave që i bart. Kështu aludohet për të gjithë ata që nuk i përmbahen dispozitave të librit të shpallur.

Jehuditë pretendonin se ishin popull më i afërt dhe më i dashur i Zotit, prandaj do të ishte e arsyeshme që ata ta dëshironin më së forti vdekjen, sepse ajo do t'u mundësonte shkuarjen sa më shpejt te i afërmi e i dashuri. Mirëpo, duke e ditur gabimin e tyre që e bënë kundër Muhammedit, të cilin nuk e pranuan, ndonëse ishin të paralajmëruar edhe në Tevrat, nuk donin të vdisnin fare, por asaj nuk mund t'i ikin, e as nuk mund t'i ikin përgjegjësisë para Zotit.

# SURETU EL MUNAFIKUNË
## KAPTINA 63

*E zbritur në Medine, pas sures El Haxhxhu, ajete: 11*

*Kjo sure e shpallur në Medinë, shtron çështje të sheriatit islam, por më së shumti i kushton kujdes çështjes së hipokritëve, të cilët të mbështetur në dyfytyrësinë e tyre, të deklaruar me gojë si myslimanë, kurse me zemër e me shpirt armiq të përbetuar të fesë islame, ishin më të rrezikshëm se mosbesimtarët e hapët, sepse me atë kamuflim arrinin t'i dëmtonin myslimanët më shumë se ç'mund të arrinin jobesimtarët e hapët.*

*Në këtë kaptinë zbulohen qëllimet dhe përgojimet e rënda të hipokritëve kundër vetë Pejgamberit pas luftës me beni Mustalikët.*

*Myslimanët këshillonen të mos angazhohen tepër me të mirat e kësaj jete e të lënë pas dore obligimet ndaj Allahut, të japin për rrugën e Tij para se të kalojë koha e pastaj të dëshpërohen.*

*Quhet: "**Suretul Munafikunë**" - kaptina e hipokritëve ngase kohë pas kohe përshkruhen veset e tyre të shëmtuara.*

يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ إِذَا نُودِيَ لِلصَّلَوٰةِ مِن يَوۡمِ ٱلۡجُمُعَةِ
فَٱسۡعَوۡاْ إِلَىٰ ذِكۡرِ ٱللَّهِ وَذَرُواْ ٱلۡبَيۡعَۚ ذَٰلِكُمۡ خَيۡرٞ لَّكُمۡ إِن كُنتُمۡ
تَعۡلَمُونَ ﴿٩﴾ فَإِذَا قُضِيَتِ ٱلصَّلَوٰةُ فَٱنتَشِرُواْ فِي ٱلۡأَرۡضِ
وَٱبۡتَغُواْ مِن فَضۡلِ ٱللَّهِ وَٱذۡكُرُواْ ٱللَّهَ كَثِيرٗا لَّعَلَّكُمۡ تُفۡلِحُونَ
﴿١٠﴾ وَإِذَا رَأَوۡاْ تِجَٰرَةً أَوۡ لَهۡوًا ٱنفَضُّوٓاْ إِلَيۡهَا وَتَرَكُوكَ قَآئِمٗاۚ قُلۡ
مَا عِندَ ٱللَّهِ خَيۡرٞ مِّنَ ٱللَّهۡوِ وَمِنَ ٱلتِّجَٰرَةِۚ وَٱللَّهُ خَيۡرُ ٱلرَّٰزِقِينَ ﴿١١﴾

سُورَةُ المُنَافِقُونَ

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

إِذَا جَآءَكَ ٱلۡمُنَٰفِقُونَ قَالُواْ نَشۡهَدُ إِنَّكَ لَرَسُولُ ٱللَّهِۗ وَٱللَّهُ يَعۡلَمُ
إِنَّكَ لَرَسُولُهُۥ وَٱللَّهُ يَشۡهَدُ إِنَّ ٱلۡمُنَٰفِقِينَ لَكَٰذِبُونَ ﴿١﴾
ٱتَّخَذُوٓاْ أَيۡمَٰنَهُمۡ جُنَّةٗ فَصَدُّواْ عَن سَبِيلِ ٱللَّهِۚ إِنَّهُمۡ سَآءَ مَا كَانُواْ
يَعۡمَلُونَ ﴿٢﴾ ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمۡ ءَامَنُواْ ثُمَّ كَفَرُواْ فَطُبِعَ عَلَىٰ قُلُوبِهِمۡ
ربع الحزب ٥٦ فَهُمۡ لَا يَفۡقَهُونَ ﴿٣﴾ ۞ وَإِذَا رَأَيۡتَهُمۡ تُعۡجِبُكَ أَجۡسَامُهُمۡۖ
وَإِن يَقُولُواْ تَسۡمَعۡ لِقَوۡلِهِمۡۖ كَأَنَّهُمۡ خُشُبٞ مُّسَنَّدَةٞۖ يَحۡسَبُونَ كُلَّ
صَيۡحَةٍ عَلَيۡهِمۡۚ هُمُ ٱلۡعَدُوُّ فَٱحۡذَرۡهُمۡۚ قَٰتَلَهُمُ ٱللَّهُۖ أَنَّىٰ يُؤۡفَكُونَ ﴿٤﴾



**9. O ju që besuat, kur bëhet thirrja për namaz, ditën e xhumasë, ecni shpejt për aty ku përmendet Allahu** *(dëgjojeni hutben, falnie namazin)*, **e lini shitblerjen, kjo është shumë më e dobishme për ju nëse jeni që e dini.**

**10. E, kur të kryhet namazi, atëherë shpërndahuni në tokë dhe kërkoni begatitë e Allahut, por edhe përmendnie shpeshherë Allahun, ashtu që të gjeni shpëtim.**

**11. Po, kur ata shohin ndonjë tregti ose ndonjë aheng mësyhen atje, kurse ty të lënë në këmbë. Thuaju: "Ajo që është tek Allahu është shumë më e mirë se dëfrimi dhe tregtia, e Allahu është furnizuesi më i mirë!"***

## SURETU EL MUNAFIKUNË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Kur të erdhën ty hipokritët, të thanë: "Ne dëshmojmë se vërtet ti je i dërguar i Allahut!" E, Allahu e di se ti je i dërguar i Tij, por Allahu dëshmon se hipokritët janë rrenacakë** *(kur thonë ashtu)*.

**2. Ata betimin e tyre e bëjnë për t'u mbrojtur, andaj ata penguan nga rruga e Allahut. Veprimi që bënë ata është shumë i keq.**

**3. Ngase ata besuan** *(me gojë)* **e pastaj mohuan, andaj zemrat e tyre u mbyllën dhe ata nuk kuptojnë.**

**4. E kur t'i shohish ata, trupat e tyre të mahnisin, e kur të flasin, fjalës së tyre i vë veshin. Po ata janë si trungjut e zgavruar e të mbështetur, e çdo zë e mendojnë se është kundër tyre. Ata janë armiq, pra ruaju prej tyre! Allahu i vraftë, si shmangen nga e vërteta!**

---

* E premtja është dita e xhumasë, dita e tubimit të myslimanëve për namaz. Kjo ditë më përpara quhej "**jevmul arubeti**" - dita e mëshirës.

Dy rekate farz të namazit të xhumasë, janë obligim për besimtarët në bazë të këtij teksti Kur'anor. Namazin e parë të xhumasë, Pejgamberi e fali kur shkoi në Medinë, ku qëndroi disa ditë në Kubaë dhe prej andej hyri në Medine ditën e xhumasë dhe e fali xhumanë për herë të parë në shtëpinë e Salim bin Avfi-t.

Kur thërret ezani për namazin e xhumasë, myslimanët duhet t'i lënë të gjitha punët e tjera e të shkojnë në namaz, por jo duke u ngutur e ngarendur me këmbë (**fizikisht**), por me qëllim e zemër (**shpirtërisht**). Ezani i përmendur këtu nënkupton ezanin që thirret kur imami është në hutbe, e jo ai që thiret më herët, sepse në kohën e Pejgamberit ka qenë thirrë vetëm një ezan, kurse në kohën e Othmanit, halifit të tretë, kur zgjerohet qyteti i Medinës dhe myslimanët nuk dinin kohën e saktë të xhumasë, thirrej edhe një ezan pak më heret.

Në një ditë xhumaje, kur Pejgamberi ishte në hutbe duke e këshilluar xhematin, vjën një karvan devesh prej Shamit me ushqim e me gjëra të tjera të nevojshme për medinasit. Zakonisht kur vinte ndonjë karvan i tillë përcillej me daulle për të lajmëruar banorët, por edhe si lojë e dëfrim. Kështu, njerëzit e lëshuan dëgjimin e hutbes, duke menduar se e kanë kryer detyrën, pse namazi falej para hutbes dhe shkojnë te ajo tregti e te ajo daulle, e mbesin duke dëgjuar nja dymbëdhjetë veta ose pak më shumë. Për këtë arsye shpallet ky ajet dhe u tërhiqet vërejtja se furnizuesi më i mirë është Zoti, edhe pse furnizoheshin me anën e atyre karvaneve.

Namazi i xhumasë është obligim për të gjithë besimtarët, pa marrë parasysh disa kushte që janë parashtuar më vonë.

Dita e xhumasë është ditë e tubimit më të madh gjatë javës në një namaz që e falin së bashku, e nuk është ditë e ndejes, andaj thuhet gjallëroni pasi të kryhet namazi. Rreth ditës së lavdishme të xhumasë, namazit të saj etj., ekzistojnë shumë hadithe në përmbledhjet e muhadithinëve.

***Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures El Xhumuatu. Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!***



5. E kur u thuhet: "Ejani te i dërguari i Allahut që ai të kërkojë prej tij falje për ju", ata tundin kokat e tyre dhe i sheh se si ta kthejnë shpinën duke e mbajtur veten të madh.

6. Sa u përket atyre, është krejt njësoj: si kërkove për ta falje, si nuk kërkove për ta falje *(nga Zoti)*, sepse Allahu kurrsesi nuk do t'i falë dhe është e sigurt se Allahu nuk ia ofron udhëzimin popullit arrogant.

7. Ata janë që u thonë *(vendasve të Medinës)*: "Mos u jepni atyre që janë me të dërguarin e Allahut *(muhaxhirëve)*, ashtu që të shpërndahen!. Po, te Allahut janë pasuritë *(depot)* e qiejve e të tokës, por hipokritët nuk janë duke kuptuar".

8. Ata thonë: "Nëse do të kthehemi *(prej luftës me beni Mustalikët)* në Medine, ai më i forti pa tjetër prej aty ka për ta përzënë atë më të dobëtin!" *(ashtu thanë)* Ndërsa e tërë krenaria i takon Allahut, të dërguarit të Tij dhe besimtarëve, por hipokritët këtë nuk e dinë.*

9. O ju që besuat, as pasuria juaj e as fëmijët tuaj të mos u shmangin prej adhurimit ndaj Allahut, e kush bën ashtu të tillët janë mu ata të humburit.

10. Dhe jepni nga ajo që Ne u kemi dhënë juve, para se ndonjërit prej jush t'i vijë vdekja, e atëherë të thotë: "O Zoti im, përse nuk më shtyve edhe pak afatin *(e vdekjes)*, që të jepja lëmoshë e të bëhesha prej të mirëve!"

11. Po, Allahu kurrsesi askë nuk e shtyn për më vonë, kur atij t'i vijë afati i vet. Allahu hollësisht është i njohur me atë që ju punoni.**

---

* Hipokritët i thoshin Pejgamberit se e pranojmë që je i dërguar i Allahut. Këtë e thoshin vetëm me gojë sa për t'i mashtruar besimtarët, kinse edhe ata ishin myslimanë, dhe ashtu e mbronin veten dhe pasurinë e tyre me betime të rrejshme, por Zoti i madhëruar u tha se nuk ka nevojë për ju të dëshmoni se Muhammedi është Pejgamber, mjafton që Zoti vetë ka dëshmuar për këtë dhe dëshmon për munafikët se janë duke gënjyer.

Disa hipokritë ishin të pashëm, të zhvilluar fizikisht, madje edhe oratorë të mirë që ta ka ëndja t'i shikoje, por ishin aq të dobët shpirtërisht sa që çdo ngjarje e mendonin se ishte kundër tyre; pra, ishin si trunguj të prishur e të mbështetur për muri.

Disa besimtarë që me ta ishin të afërt nga gjaku, hipokritëve u thoshin: "Shkoni te Pejgamberi e kërkoni prej tij që t'i lutet Zotit për ju dhe ejani në rrugë; mirëpo, ata sillnin kokat në shenjë mohimi e fodullëku dhe ktheheshin. Por zemrat e tyre ishin të ngurosura, andaj edhe sikur të lutej Pejgamberi për ta, ata nuk do të mund të vinin në rrugën e drejtë, meqë zemërprishurit Allahu nuk i falë.

Njëfarë Abdullah ibni Ubej ibni Selul, udhëheqës i hipokritëve, ensarve - vendasve të Medinës u thoshte mos i ndihmoni muhaxhirët, që janë pranë Muhammedit në mënyrë që të largohen prej tij e ai të mbetet vetë.

Kah kthehen prej luftës me beni Mustalikët, afër një uji, ngatërrohet një ensar me një muhaxhir, zgjohet ndjenja e urrejtjes etnike dhe gati ngatërrohet e tërë ushtria e Muhammedit, por ai me =

= aftësinë e vet humane arrin shpejt ta shuajë atë grindje. Ibni Seluli e shfrytëzon rastin dhe u thotë të vetëve, a shihni çka bëjnë këta, është e vërtetë fjala e të parëve: "Nëse e ushqen mirë qenin, ai të han ty". Me këtë aludon në muhaxhirët, e mandej thotë: "Sa të kthehemi në Medinë, se krenari - mendon për veten - ka për ta përzënë të dobëtin - mendon për Pejgamberin". Atë thënie të tij e dëgjojnë myslimanët dhe i tregojnë Pejgamberit. I biri i ibni Selulit ishte një mysliman shumë i sinqertë, i cili kur dëgjon se çka ka thënë i ati i tij, me shpatë të hapur zë pritë në dyer të Medinës. Andej kalojnë njerëzit, por kur vjen babai i tij, ai i thotë: "Pasha Allahun kurrë nuk ke për të hyrë në Medinë, derisa të mos thuash: "I dërguari i Allahut është ai më krenari", e ti për vete të thuash: "Unë jam më i dobëti". Ai tha ashtu si e urdhëroi i biri. Djali shkoi te Pejgamberi e i tha: "O i dërguar i Zotit, kam dëgjuar se do ta mbysësh babain tim. Nëse ashtu ke vendosur, më thuaj mua se unë ta sjell kokën e tij". Pejgamberi i tha: "Jo, do të sillemi butë e mirë me të derisa të jenë me ne". E ky ishte shkak i shpalljes së kësaj sureje.

** Megjithatë, kërkesa që në momentin e vdekjes njeriu të kthehet edhe njëherë në këtë jetë për të punuar punë të mira, është praktikë e atyre që nuk besuan, ka gjasa që edhe ata që nuk e dhanë zeqatin, nuk e bënë haxhin dhe nuk zbatuan detyrat e obligueshme, do ta dëshironin një gjë të tillë. Allahu a'ëlemu!

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures El Munafikunë. Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*

---

# SURETU ET TEGABUN
## KAPTINA 64

*E zbritur në Medinë, pas sures Et Tahrim, ajete: 18*

*Edhe pse kjo sure është shpallur në Medinë, dhe natyrisht suret e shpallura aty shqyrtojnë më tepër çështjet e sheriatit islam, në këtë sure mbretëron njëfarë atmosfere si në suret e shpallura në Mekë, në të cilat më tepër shtrohen çështjet e bazave të besimit islam.*

*Pasi i bëhet një vështrim madhërisë së fuqiplotit, parashtrohet pozita e njeriut që e beson Zotin dhe e atij që e mohon atë, dhe sillen disa shembuj të popujve e të pejgamberëve që kanë qenë më herët.*

*Bëhet betimi se ringjallja është gjë e vërtetë e pamohueshme, e pranuan apo nuk e pranuan idhujtarët.*

*Quhet: "**Suretu Et Tegabun**", - që është një nga emrat e ditës së gjykimit dhe e ka domethënien: mashtrimi, të mashtruarit, të dështuarit.*



## SURETU ET TEGABUN

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Vetëm Allahut i shprehin madhërinë e lartësimin çka ka në qiej dhe çka ka në tokë, dhe se vetëm i Tij është i tërë pushteti dhe vetëm Atij i takon falënderimi, e Ai është i gjithfuqishëm për çdo send.**

**2. Ai është që u krijoi juve, e nga ju ka mohues dhe ka besimtarë. Allahu e sheh shumë mirë atë që e punoni.**

**3. Ai krijoi qiejt dhe tokën me urtësi të përsosur dhe Ai juve u dha formën, e formën tuaj e bëri të bukur dhe vetëm te Ai është e ardhmja.**

**4. Ai e di ç'ka në qiej e në tokë, e di atë që e fshihni dhe atë që e shfaqni haptazi, sepse Allahu di edhe atë që mbajnë në zemrat.**

**5. A nuk ju erdhi lajmi i atyre që ishin më parë e nuk besuan, ndaj edhe përjetuan barrën e rëndë të punës së vet dhe ata kanë një dënim të idhët.**

**6. Atë** *(dënim e marrin)* **për shkak se atyre u vinin të dërguarit e vet me argumente të qarta, e ata thoshin: "A njeriu i thjeshtë do të na udhëzojë neve?" Dhe ashtu nuk besuan dhe u zmbrapsën, po Allahu nuk ka nevojë për ta; Allahu është i begatshëm, i falënderuar nga vetvetiu.**

**7. Ata që nuk besuan, menduan se kurrsesi nuk do të ringjallen. Thuaj: "Po, pasha Zotin tim, pa tjetër do të ringjalleni dhe do të njiheni me atë që keni punuar, e ajo për Allahun është lehtë!"**

**8. Atëherë pra, pranonie Allahun, të dërguarin e Tij dhe dritën që e zbritëm Ne. Allahu është i njohur për atë që veproni.**

**9. Ditën e kijametit, kur Ai u tubon juve, ajo është ditë e mashtrimit** *(ditën e kijametit duket se kush është mashtruar.)* **Kush beson Allahun dhe bën vepra të mira. Ai ia shlyen të këqijat e tij dhe atë e fut në xhennete, nëpër të cilat rrjedhin lumenj; aty do të jenë përgjithmonë, e ai është shpëtimi i madh.**



**10. E ata që nuk besuan dhe përgënjeshtruan argumentet Tona, të tillët janë banorë të zjarrit; aty do të jenë përgjithmonë, e ai është përfundim i keq.***

**11. Çfarëdo e keqe që ndodh *(godet)*, nuk mund të jetë ndryshe, vetëm sipas caktimit të Allahut, e kush i beson Allahut, Ai ia udhëzon zemrën e tij; Allahu është i gjithdijshëm për çdo send.**

**12. Pra, respektonie Allahun dhe respektonie të dërguarin, po nëse nuk respektoni, atëherë detyrë e të dërguarit tonë është vetëm kumtimi i qartë.**

**13. Allahu është Ai që pos Tij nuk ka tjetër, prandaj vetëm Allahut le t'i mbështeten besimtarët**

**14. O ju që besuat, vërtet, disa nga bashkëshortet tuaja dhe nga fëmijët tuaj janë armiq tuaj, andaj kini kujdes ndaj tyre, e nëse nuk merrni masa, nuk ua vini veshin dhe i falni, ta dini se edhe Allahu është mëkatfalës, mëshirues.**

**15. S'ka dyshim se pasuria juaj dhe fëmijët tuaj janë vetëm sprovë, ndërsa ajo që është tek Allahu, është shpërblim i madh.**

**16. Andaj, sa të keni mundësi ruanu prej dënimit të Allahut, dëgjoni, respektoni dhe jepni për të mirën tuaj, e kush i ruhet lakmisë së vetvetes, të tillët janë të shpëtuarit.**

**17. Nëse Allahut i huazoni diçka të mirë, Ai juve ua shumëfishon atë dhe ju falë; Allahu është shumë mirënjohës, i butë.**

**18. Është i gjithdijshmi i të fshehtës e i të dukshmes, është ngadhënjyesi, i urti.****

---

* Allahu i gjithfuqishëm, të cilit i lutet çdo qenie dhe gjësend, është Ai që e krijoi njeriun dhe i dha formën më të bukur. Nëse thuhet se ndonjë njeri nuk është i bukur,. ajo ka të bëjë me krahasimin e tij me dikë që është më i bukur, por në realitet edhe ai është më i bukuri i krijesave të tjera. Megjithë faktin se Zoti e krijoi njeriun të bukur, shumica e njerëzve janë jomirënjohës e mohues, seç janë besimtarë; andaj edhe në ajetin në fjalë përmenden më parë jobesimtarët.

Dija e Allahut përfshin çdo send, edhe atë që njeriu e fsheh, por edhe atë që e ka në zemër.

Besimi në ringjallje është shumë me rëndësi, andaj urdhërohet Pejgamberi që të betohet për vërtetësinë e saj, ashtu që njerëzit ta besojnë Zotin, Pejgamberin, Kur'anin, sepse për çdo vepër, e vogël qoftë ose e madhe, njerëzit do të njihen për të në ditën e kijametit.

Et Tegabun, është një nga emrat e ditës së kijametit, nga vetë përbërja e këtij infinitivi kuptohet njëfarë ndërsjellje mes njerëzve, si në marrëdhënie, në shitblerje etj., njëri fiton e tjetri humb, njëri mashtrohet e tjetri jo. Këtu është fjala se në ditën e gjykimit do të dalë në shesh se kush është mashtruar, kuptohet ai që e shiti Ahiretin e përjetshëm për pak kohë të kësaj dynjaje.

** Disa besimtarë në Meke nuk arritën të shpërngulen me kohë në Medinë, për shkak të grave e fëmijëve të vet, por kur erdhën më vonë i panë ata që ishin shpërngulur më heret se si ishin pajisur me njohuri e dashuri të fesë, andaj u demoralizuan dhe gati sa nuk i lëshuan gratë dhe sa nuk i përzunë fëmijët. Kur'ani u tha t'ua falin gabimin se edhe Allahu shumë falë, por duhet ditur se çdo gjë e kësaj jete është një lloj sprove, prandaj, nuk duhet mashtruar pas saj e të lihet adhurimi ndaj Allahut.

Zoti urdhëron të përpiqemi e të angazhohemi me adhurim ndaj Tij aq sa kemi mundësi, e të mos e ngarkojmë veten me çka nuk kemi mundësi. Kjo ka të bëjë me veprat e mira, por kur është fjala për punët që janë të ndaluara, e kemi hadithin e Pejgamberit: "Kur t'ju urdhëroj për diçka, kryene sa të mundeni, e kur t'ju ndaloj nga diçka, largohuni krejtësisht prej saj!" **(shejhajn)**

***Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures Et Tegabun. Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!***

# SURETU ET TALAKË
## KAPTINA 65

*E zbritur në Medine, pas sures El Insanu, ajete: 12*

*Kjo sure e shpallur në Medinë shtron disa çështje të sheriatit si:*
*- mënyra e lëshimit të gruas sipas rregullit më të përshtatshëm;*
*- lëshimi i gruas, ndonëse i lejuar nga Allahu, është një prej punëve të lejuara, por më e përbuzura;*
*- lëshimi duhet të bëhet kur gruaja është në kohën e pastërtisë së saj;*
*- afatit të caktuar për pritje, duhet përmbjatur saktësisht,*
*- llojet e afatit për pritje.*

*Quhet: "**Suretu Et Talak**" - kaptina e shkurorëzimit.*

## SURETU ET TALAKË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. O ti pejgamber, kur t'i lëshoni gratë, lëshoni ato në vigjilje të fillimit të pritjes së tyre *(në kohën e pastërtisë së tyre)* dhe kohën e pritjes mbanie mend mirë e kini frikë Allahut, Zotit tuaj, dhe mos i nxirrni ato prej shtëpive të tyre, e edhe ato të mos dalin ndryshe vetëm nëse bëjnë ndonjë vepër të keqe të vërtetuar. Këto janë dispozitat e Allahut, e kush del jashtë dispozitave të Allahut, ai e ka dëmtuar vetveten. Ti nuk e di, Allahu pas asaj mund të të japë diçka rishtazi.**

**2. E kur t'i afrohen ato mbarimit të afatit të tyre, atëherë ose mbani *(i ktheni në jetën bashkëshortore)* si duhet, ose ndanu prej tyre si është e udhës, e këtë do ta dëshmojnë dy dëshmitarë të drejtë nga mesi juaj dhe dëshminë zbatojeni për hirë të Allahut. Kështu këshillohet ai që i beson Allahut dhe ditës së fundit, e kush iu përmbahet dispozitave të Allahut, atij Ai i hap rrugë,**

**3. dhe e furnizon atë prej nga nuk e kujton fare. Kush i mbështetet Allahut, Ai i mjafton atij, Allahu realizon dëshirën e vet dhe Allahu çdo gjëje ia ka caktuar kohën *(afatin)*.**

**4. E ato nga gratë tuaja të cilave u është ndërprerë cikli mujor *(menstruacioni)* nëse nuk e keni ditur, koha e pritjes së tyre është tre muaj, e ashtu edhe ato që ende nuk kanë pasur menstruacion. Ndërkaq, për shtatzënat afati i pritjes së tyre është derisa të lindin. E kush i frikësohet Allahut, Ai atij ia lehtëson punën.**



**5. Ky është vendim i Allahut që ua zbriti juve, e kush e ka frikë Allahun, Ai atij ia shlyen të këqijat dhe ia shton shpërblimin.**



**6. Ato *(gratë e lëshuara)*, sipas mundësisë suaj i vendosni në ndonjë vend ku banoni ju, e mos i ngushtoni ato për t'i detyruar *(të dalin)*. Në qoftë se ato janë shtatzëna, atëhere furnizoni ato derisa ta heqin barrën e tyre, e nëse ato u japin gji fëmijëve tuaj, atëherë jepnu atyre shpërblimin që u takon dhe kini mirëkuptim në mes jush ashtu si duhet, e në qoftë se hasni në vështirësi ndër vete, atëherë le të kërkojë për të gjidhënëse tjetër.**

**7. Ai që është i pasur, le të shpenzojë sipas mundësisë së vet, e ai që është ngusht nga pasuria, le të japë nga ajo që i ka dhënë Allahu, e Allahu nuk ngarkon askë, vetëm aq sa i ka dhënë; mirëpo, pas vështirësisë Allahu sjell çlirim *(begati)*.***

**8. Sa shumë banorë të fshatrave, që ishin kryeneçë ndaj urdhërit të Zotit të vet dhe ndaj të dërguarëve të Tij, Ne i kemi shpërblyer me një llogari të ashpër, i kemi ndëshkuar me një ndëshkim të papërshkrueshëm.**

**9. Dhe ata e përjetuan barrën e rëndë të punës së vet, kështu që fundi i çështjes së tyre ishte dështimi.**

**10. Allahu u ka përgatitur dënim të rëndë, atyre pra, kinie frikë Allahun o ju të zotët e mendjes. E ju që keni besuar, Allahu u zbriti juve shpalljen *(Kur'anin)*.**

**11. Të dërguarin që ua lexon ajetet e qarta të Allahut për t'i nxjerrë ata që besuan dhe bënë vepra të mira prej errësirave në dritë. Kush i beson Allahut dhe bën vepra të mira, Ai e shpie atë në xhennete nëpër të cilët rrjedhin lumenj; aty do të jenë gjithmonë e kurrë pakëputur. Allahu i ka dhënë atij furnizim të mirë...**

**12. Allahu është Ai që krijoi shtatë palë qiej dhe prej tokës aq sa ata; në to zbatohet vendimi i Tij për ta ditur ju se Allahu ka fuqi për çdo send dhe që me të vërtetë Allahu ka përfshirë çdo send me dijen e vet.****

---

* Sipas Buhariut, shkak i shpalljes së kësaj pjese të Kur'anit ishte Abdullah bin Ymeri, i cili e kishte lëshuar gruan e vet, duke qenë ajo me hajz *(me menstruacion)*, e kur ia përmendi Ymeri Pejgamberit rastin, i erdhi keq Pejgamberit dhe urdhëroi ta rikthejë gruan dhe ta mbajë deri të pastrohet...

Lëshimi i gruas, edhe pse është i lejuar,është i përbuzur,por në rastet e domosdoshme është zgjidhja më e mirë.

Lëshimi i gruas duhet të bëhet pasi që ajo t'i kryej menstruacionet, duke mos pasur më kontakt me të, ashtu që të mos i zgjatet asaj pritja. Ky lloj lëshimi është **"talakur rixhati"** - lëshim një herë, sipas të cilit ka të drejtë ta rikthejë. Gruaja e lëshuar në këtë mënyrë duhet të qëndrojë në shtëpi të burrit deri sa t'i kalojë afati. Ajo nuk ka të drejtë të dalë prej shtëpisë së burrit, vetëm nëse ka bërë ndonjë punë të keqe e duhet të dalë për ndonjë gjykim, ose nëse fyen familjen e burrit me fjalë të rënda. Zgjatja e afatit të lëshimit, respektivisht të pritjes për tri pastrime, ka për qëllim mundësinë e rikthyerjes pas pendimit eventual gjatë asaj kohe. Gruaja që i afrohet afatit të caktuar të pritjes, duhet ose të rikthehet në mënyrë të sinqertë ose të largohet ashtu si ka hije për të dy palët. Si lëshimin, ashtu edhe rikthimin duhet ta dëshmojnë dy vetë të drejtë.

Gruaja e shtyrë në moshë, të cilës iu ka ndërprerë hajzi dhe gruaja e re që ende nuk ka pasur hajz, në rast të lëshimit të tyre, afati i pritjes së tyre është tre muaj.

Gruaja që është me barrë, afati i pritjes së saj është derisa të lindë, si ajo e lëshuara, si ajo që i vdes burri. Gruaja e lëshuar, nëse dëshiron, i jep gji fëmijës, por burri është i obliguar ta paguaj sipas marrëveshjes. =

= Shpenzimet, të cilat duhet t'i paguaj burri gjatë kohës kur gruaja është duke pritur skadimin e afatit të caktuar, ose për atë që i jep gji fëmijës, nuk janë të caktuara në mënyrë definitive dhe varen nga mundësia materiale e burrit, por nuk duhet dëmtuar as burri, as gruaja për shkak të ndonjë koprracie, pse Allahu begaton pa masë.

** Shumë popuj të mëparshëm nuk respektuan dispozitat e Zotit dhe atë nga kryeneçësia, andaj përjetuan mundime dhe ndëshkime të papërshkrueshme e sipas meritës së tyre. Besimtarët, të cilëve Allahu u dhuroi shpalljen, Kur'anin, u dërgoi Pejgamberin, Muhammedin, duhet të ruhen e të zbatojnë dispozitat e Allahut, fuqia e të cilit është e pakufishme, i krijoi shtatë qiej e shtatë toka.

Për qiejt që janë shtatë nuk ka kundërthënie, e për sa i përket tokës ka kundërthënie. Thuhet se janë shtatë toka sipas theksimit të ajetit dhe sipas hadithit të vërtetë: "Kush grabit sa një pëllëmbë të tokës, ka për t'ju varë në qafë nga shtatë tokat!" E, thuhet se ngjashmëria e përmendur ka të bëjë me mënyrën e krijimit e jo me palët e qiejve?!

*Me ndihmën e Zotit, mori fund përkthimi dhe komentimi i sures "Talak". Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*

---

# SURETU ET TAHRIMË
## KAPTINA 66

*E zbritur në Medine, pas sures El Huxhuratë, ajete: 12*

*Kjo sure shqyrton çështjet që kanë të bëjnë me familjen e Pejgamberit, me bashkëshortet e tij të ndershme, dhe shërben si shembull se si duhet themeluar familja myslimane me një program të përsosur e fatlum.*

*Në fillim të sures i bëhet një thirrje Pejgamberit, e përmes tij edhe besimtarëve se nuk duhet ndaluar vetes gjërat e lejuara, për hirë të ndonjë pajtueshmërie të dikujt tjetër. Mandej i bëhet një vështrim çështjes së zbulimit të sekreteve të bashkëshortëve dhe rrezikut që mund të pasojë. U bëhet një vërejtje bukur e ashpër grave të Pejgamberit për arsye se ato biseduan rreth një komoditeti e luksi më të mirë në jetën e kësaj bote. Në fund jepen dy shembuj: shembulli i gruas jobesimtare nën kujdesin e burrit të mirë besimtar dhe shembulli i gruas besimtare nën sundimin e burrit kriminel e jobesimtar, me çka bën të ditur se përveç besimit dhe veprave të mira, nuk bën dobi asnjë lidhje tjetër fisnore, gjinore, miqësore etj.*

*Quhet: "**Suretu Et Tahrim**" - kaptina e ndalimit.*



## SURETU ET TAHRIMË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. O ti pejgamber** *(o ti, që të është sjellë kumtesa nga qielli)*, **pse ia ndalon vetes atë që Allahu ta lejoi? A kërkon me të pajtimin e grave tua? Allahu është mëkatfalës, mëshirues.**

**2. Allahu u ka përcaktuar juve zgjidhjen e betimeve tuaja; Allahu është kujdestari juaj; Ai është i gjithdijshmi, i urti.**

**3.** *(Përkujto)* **kur Pejgamberi ndonjerës prej grave të veta i kumtoi fshehurazi një lajm, e kur ajo tregoi atë** *(lajm)*, **e Allahu** *(Pejgamberit)* **i zbuloi atij për të** *(kallzimin e lajmit nga ajo grua)*, **ai ia bëri** *(asaj)* **me dije një pjesë të tregimit, kurse për pjesën tjetër heshti. E kur ai** *(pejgamberi)* **e njohtoi atë** *(gruan)* **me atë** *(që i kishte treguar)*, **ajo tha: "E kush të tregoi ty këtë?" Ai tha: "Më tregoi i gjithdijshmi, njohësi i të fshehtave!"**

**4. Nëse ju të dyja pendoheni te Allahu** *(është më mirë për ju)*, **sepse zemrat tuaja tanimë kanë rrëshqitur, e nëse bashkëveproni kundër tij, ta dini se Allahu është Ai mbrojtës i tij si edhe Xhibrili dhe besimtarët e ndershëm; e kur është kështu, edhe engjëjt i dalin në ndihmë.***

**5. Nëse ai u ka lëshuar juve, është detyrë e Zotit të tij t'i bëjë atij zëvendësim me gra edhe më të mira se ju: myslimane, besimtare, respektuese, penduese, adhuruese, emigruese që kanë qenë të martuara ose virgjëresha.**

**6. O ju që besuat, ruane veten dhe familjen tuaj prej një zjarri, lënda djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët. Atë** *(zjarrin)* **e mbikëqyrin engjëj të rreptë e të ashpër që nuk e kundërshtojnë Allahun për asgjë që Ai i urdhëron dhe punojnë atë që janë të urdhëruara.**

**7. O ju që mohuat, sot mos u arsyetoni; ju shpërbleheni vetëm për atë që keni vepruar.**

---

* Rreth shkakut të shpalljes së kësaj sureje nuk ekziston ndonjë ujdi e plotë ndërmjet mufesirinëve dhe muhadithinëve. Si duket, Pejgamberi ia ndaloi vetes ndonjë nga robëreshat për hirë të qetësimit të grave. Gruaja të cilën Muhammedi e njoftoi me diçka fshehurazi, ashtu që ajo çështje të mos publikohej, thuhet se ishte Hafseja. Mirëpo, ajo nuk e ruajti sekretin, i tregoi Aishes. Zoti i madhëruar e njoftoi Pejgamberin për lëshimet e Hafses dhe ai ia përmendi asaj disa fjalë që i kishte thënë ajo, e disa nuk ia përmendi fare. Ajo u habit se si ka mundur të dijë Pejgamberi se ç'ka thënë ajo, andaj i bëri pyetje: "Kush të lajmëroi?"

Duhet kuptuar se ky nuk është ndonjë qortim i rreptë ndaj Pejgamberit, pse vetë thirrja e Zotit me një epitet të lartë për Muhammedin: **Ja ejuhen nebijju...**, është një fakt bindës se autoriteti i Muhammedit është më i larti, andaj Zoti asnjëherë nuk e thirri me emër sikurse i thirri pejgamberët e tjerë: O Nuh, o Ibrahim, o Musa, o Isa etj., por gjithnjë me ndonjë atribut si: **ja ejuher rresulë, ja ejuhel mudethir, Muzemmil** etj. Me këtë Muhammedi këshillohet se nuk duhet ngushtuar veten, nuk duhet ngarkuar veten për të ruajtur kënaqësitë e grave, pse ndihmës i tij është Allahu, është Xhibrili, janë besimtarët, pastaj janë të gjithë engjëjt, e nuk ka nevojë për askë tjetër.

Përmbledhjet e hadithave, e edhe komentet e Kur'anit kanë dhënë sqarime rreth ngjarjes përse shpallet kjo sure, andaj të interesuarit mund të orientohen në ato.



**8. O ju që keni besuar, pendohuni tek Allahu me një pendim të sinqertë në mënyrë që Zoti juaj t'i largojë prej jush të këqijat, t'ju shpie në xhennete, nën të cilat rrjedhin lumenj ditën kur Allahu nuk e turpëron Pejgamberin e së bashku me të as ata që kanë besuar. Drita e tyre ndriçon para tyre dhe në të djathtë të tyre, e ata thonë: "Zoti ynë, vazhdona dritën tonë, falna neve. Vërtet, Ti je i plotfuqishëm për çdo send".**

**9. O ti pejgamber, luftoji jobesimtarët e hipokritët dhe qëndro ashpër kundër tyre; vendi i tyre është xhehenemi që është një vend i shëmtuar!**

**10. Atyre që mohuan, Allahu u sjell shembull gruan e Nuhut dhe gruan e Lutit. Ato të dyja ishin në kurorë të dy robërve të mirë nga robërit tanë, por ato të dyja i tradhtuan *(në fé)* ata të dy dhe këta të dy nuk mund t'i mbrojnë ato fare tek Allahu, e atyre dyjave u thuhet: "Hyni të dyjat në zjarr së bashku me ata që hyjnë!"**

**11. E atyre që besuan, Allahu u solli shembull gruan e faraonit, kur ajo tha: "Zoti im, më bën një vend pranë mëshirës sate në xhennet dhe më shpëto prej faraonit e brutalitetit të tij dhe më shpëto prej popullit mizor!"**

**12. Edhe Merjemen të bijën e Imranit, që e ruajti nderin e vet, e Ne prej anës sonë i frymëzuam një shpirt e ajo i besoi fjalët e Zotit të saj dhe librat e Tij dhe ishte e devotshme.***

---

* Njeriu është i obliguar ta ruaj veten dhe familjen e vet prej atyre punëve që janë të dëmshme dhe që janë shkak i dënimit me zjarr. Zjarri i xhehenemit është shumë më i fortë se ky i dynjasë, madje zebanijët, roja e tij është shumë e ashpër edhe e pamëshirë. Arsyetimi në atë botë nuk merret parasysh.

Pendimi i sinqertë është: largimi prej asaj pune të keqe, keqardhja për punën e bërë të keqe dhe vendosmëria për të mos e përsëritur atë.

Një grua e Nuhut si dhe ajo e Lutit nuk ishin besimtare. Edhe pse ishin gra të pejgamberëve, kjo nuk do t'u bëjë kurrfarë dobie; ato do të jenë në xhehenem, sepse asnjë lidhje tjetër, pos besimit, nuk do të merret parasysh. Gruaja e faraonit, Asije, edhe pse ishte nën faraonin arrogant, ajo do të jetë e shpëtuar në xhennet, ashtu si Merjemja e ndershme.

***Me ndihmën e Zotit, mori fund përkthimi dhe komentimi i sures Et Tahrimë. I lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!***

# SURETU EL MULK
## KAPTINA 67

*E zbritur në Meke, pas sures Et Tur, ajete: 30*

*Edhe kjo sure e shpallur në Meke rrah çështjet më themelore të besimit.*

*Në fillim të sures besimtarët udhëzohen se si duhet madhëruar Allahun, që i tërë pushteti në gjithësi është vetëm në duar të Tij, që vetëm Ai jep jetë, sjell vdekje dhe ringjall.*

*Krijimi i shtatë qiejve përmendet si argument i fuqisë së pakufishme të Zotit Krijues.*

*Kohë pas kohe përshkruhen disa momente të gjendjes së kriminelëve, kur ata do ta shohin dhe do t'i afrohen xhehenemit të tmerrshëm.*

*Atyre që përgënjeshtruan Pejgamberin u tërhiqet vërejtja për ndëshkimin që do t'i kapë në këtë jetë, edhe pse ata ishin duke e pritur vdekjen e pejgamberit.*

*Quhet: "**Suretul Mulki**" - kaptina e sundimit, ngase përmendet që i gjithë sundimi i takon vetëm Zotit.*

سورة الملك

بسم الله الرحمن الرحيم

تبارك الذي بيده الملك وهو على كل شيء قدير ١ الذي خلق
الموت والحياة ليبلوكم أيكم أحسن عملا وهو العزيز الغفور ٢
الذي خلق سبع سموات طباقا ما ترى في خلق الرحمن من
تفوت فارجع البصر هل ترى من فطور ٣ ثم ارجع البصر كرتين
ينقلب إليك البصر خاسئا وهو حسير ٤ ولقد زينا السماء
الدنيا بمصابيح وجعلناها رجوما للشياطين وأعتدنا لهم عذاب
السعير ٥ وللذين كفروا بربهم عذاب جهنم وبئس المصير
٦ إذا ألقوا فيها سمعوا لها شهيقا وهي تفور ٧ تكاد تميز
من الغيظ كلما ألقي فيها فوج سألهم خزنتها ألم يأتكم نذير ٨
قالوا بلى قد جاءنا نذير فكذبنا وقلنا ما نزل الله من شيء إن أنتم
إلا في ضلال كبير ٩ وقالوا لو كنا نسمع أو نعقل ما كنا في أصحاب
السعير ١٠ فاعترفوا بذنبهم فسحقا لأصحاب السعير ١١
إن الذين يخشون ربهم بالغيب لهم مغفرة وأجر كبير ١٢



## SURETU EL MULK

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. I madhëruar është Ai, që në dorën e fuqisë së Tij është i tërë sundimi dhe Ai ka fuqi mbi çdo send.**

**2. Ai është që krijoi vdekjen dhe jetën, për t'ju provuar se cili prej jush është më vepërmirë. Ai është ngadhënjyesi, mëkatfalësi.**

**3. Ai është që krijoi shtatë qiej palë mbi palë. Në krijimin e Mëshiruesit nuk mund të shohësh ndonjë kontrast, andaj, drejto shikimin se a sheh ndonjë çarje?**

**4. Mandej, herë pas here drejto shikimin, e shikimi do të kthehet te ti i përulur dhe i molisur.**

**5. Ne, qiellin më të afërt e kemi zbukuruar me kandila *(yje ndriçuese)* dhe ata i kemi bërë gjuajtës kundër djajve, të cilëve u kemi përgatitur dënim me zjarr shumë të madh.**

**6. Dënimi në xhehenem është edhe për ata që nuk i besuan Zotit të tyre; sa vend i keq është ai!**

**7. Kur të hidhen në të, ata do t'ia dëgjojnë atij ushtimën e ai vlon.**

**8. Nga zemërimi, ai gati copëtohet. Sa herë që hidhet në të ndonjë turmë, roja i pyet: "A nuk u pat ardhur juve ndonjë pejgamber *(qortues)*?"**

**9. Ata thonë: "Po, ne na erdhi pejgamberi, por ne e përgënjeshtruam dhe ne u thamë: "Allahu nuk shpalli asgjë, e ju nuk jeni tjetër vetëm se në një humbje të madhe!"**

**10. Dhe thonë: "Sikur të kishim dëgjuar dhe pasur mend, ne nuk do të ishim ndër banuesit e zjarrit".**

**11. Pra i pranojnë mëkatet e veta; banuesit e zjarrit qofshin larg mëshirës.**

**12. Ata, që pa e parë i frikësohen Zotit të vet, për ta ka falje dhe shpërblim të madh.**



**13. E, ju fshihnie ose thonie fjalën tuaj haptas; Ai s'ka dyshim se e di çka fshehni në zemrat tuaja.**

**14. A nuk e di Ai që ka krijuar, kur dihet se Ai depërton në thellësi të sekreteve, i njeh hollësitë***

**15. Ai është që juve tokën ua bëri të përshtatshme, andaj, ecni nëpër pjesë të saj dhe shfrytëzoni begatitë e Tij, vetëm te Ai është e ardhmja.**

**16. A u garantuat ju prej Atij që është në qiell, që të mos ju shafit *(të mos u lëshoj)* toka kur të dridhet.**

**17. A u garantuat ju prej Atij që është në qiell, që të mos lëshoj kundër jush ndonjë stuhi me rebesh gurësh. E pra, do ta kuptoni se si është ndëshkimi Im!**

**18. Edhe ata që ishin para tyre përgënjeshtruan, por çfarë ishte dënimi Im!?**

**19. A nuk i shikuan ata shpezët përmbi ta krahëhapur dhe kur krahët i palojnë, ato nuk i mban kush në ajër pos Fuqiplotit. Ai është që çdo send e sheh dhe e di.**

**20. Kush është ajo ushtri juaja që do t'ju ndihmojë, pos Mëshiruesit? Është e vërtetë se jobesimtarët gjenden në një mashtrim të madh.**

**21. Kush është ai që ju ushqen, po qe se Ai ua ndërpret furnizimin e vet? Jo, askush, por ata vazhdojnë me arrogancë e kundërvënie.**

**22. A është më i udhëzuar ai që ecën i përmbysur me fytyrë në tokë, apo ai që ecën në pozicion qëndrues rrugës së drejtë?**

**23. Thuaj: "Ai është që ju krijoi, ju dhuroi të dëgjuarit, të parit dhe mendjen, kurse pak po e falënderoni".**

**24. Thuaj: "Ai është që ju krijoi e ju shumoi në tokë dhe vetëm te Ai do të tuboheni!"**

**25. E, ata po thonë: "Kur do të sendërtohet ky premtim, po qe se jeni të vërtetë?"**

**26. Thuaj: "Atë e di vetëm Allahu, e unë jam vetëm një qortues që ju bëj me dije!"**

---

* Të mirat e Zotit, që ka në dorë tërë pushtetin, janë të pakufishme.

Ai është që sajoi vdekjen dhe jetën. Vdekja përmendet para jetës për arsye se është më e trishtueshme dhe prej saj mbledhin mend të tjerët. Përmendet edhe për arsye se etapat e krijimit të njeriut derisa të vijë jeta, që plotësohet me hyrjen e shpirtit në trup, janë më të paqarta për njerëz. Vdekja është më konkrete dhe fillon me daljen e shpirtit dhe etapat që zhvillohen në trupin e njeriut derisa të shndërrohet plotësisht në dhé, janë si ato të jetës, por tash në anën apo drejtimin e kundërt.

Derisa njerëzit janë të krijuar për t'u provuar se kush është vepërmirë e kush keqbërës, vetvetiu kuptohet se veprat do të shqyrtohen dhe si rezultat, do të shpërblehen ose do të ndëshkohen.

Vdekja nuk është shkatërrim i plotë; ajo është shkatërrim i përbërjes trup-shpirt, e shpirti e vazhdon jetën, pra kalon prej një jete në një tjetër. Pejgamberi ka thënë: "Kur ndonjëri prej jush varroset e përcjellësit fillojnë të kthehen, ai e dëgjon krismën e këpucëve". **(Buhariu, Muslimi).**

Krijimi i shtatë palë qiejve është vepër e Zotit e vepra e Tij nuk mund të ketë ndonjë të metë. Qeniet dhe sendet, që u nënshtrohen ligjeve të Zotit pa vullnetin e tyre, nuk mund të ndodhë që t'i thyejnë ligjet, nuk ndodh të shkaktohet ndeshje, vetëm njeriu që pjesërisht është i lirë në punën e vet, mund të vijë në kundërshti me ligjet e Zotit, andaj, shfaqet ndonjë e metë.

Yjet që zbukurojnë qiellin, janë edhe trupa që nxjerrin shkëndija të zjarrit me të cilat i godasin shejtanët dhe mësimet e falltorëve.

# SURETU EL KALEM
## KAPTINA 68

*E zbritur në Meke, pas sures El Alak, ajete: 52*

*Sureja El Kalem, e zbritur në Meke, shqyrton bazat e ideologjisë së besimit islam, andaj parashtron çështjen e të dërguarit dhe dyshimet e jobesimtarëve mekas rreth mundshmërisë së shpalljes prej një Zoti.*

*U sjell shembull idhujtarëve mekas, të cilët e përbuzën të mirën më të madhe të lavdishme, Muhammedin dhe Kur'anin si shembullin e atyre pronarëve të kopshtit, të cilët përbuzën të mirat e Zotit, por kopshti i tyre u shkatërrua në tërësi.*

*Përshkruan edhe gjendjet e tmerrshme të ditës së kijametit dhe pozitën e kriminelëve.*

*Në fund Pejgamberi urdhërohet që të jetë i durueshëm ndaj mundimeve që ia sjellin idhujtarët, të mos ngutet sikundër u ngut Junusi.*

*Quhet: "**Suretul Kalemi**" - kaptina e pendës. Në ajetin e parë përmendet penda.*



27. Kur ta shohin atë *(xhehenemin)* se po u afrohet, fytyrat e atyre që nuk besuan u shëmtohen dhe u thuhet: "Ky është ai që ju e kërkonit sa më shpejt!"

28. Thuaj: "Më tregoni pra, nëse Allahu më mer shpirtin mua dhe atyre që janë me mua, ose na mëshiron, kush do t'i mbrojë jobesimtarët prej një dënimi të mundimshëm?"

29. Thuaj: "Ai është Mëshiruesi, Atij i kemi besuar dhe vetëm tek Ai jemi mbështetur, kurse ju do ta kuptoni se kush njëmend është ai i humburi!"

30. Thuaj: "Më tregoni, nëse uji juaj humbet në thellësi, kush do t'ju sjell ujë mbitokësor *(burimor)*?"*

## SURETU EL KALEM

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

1. Nun, betohem në pendën dhe në atë çka shkruajnë!

2. Ti, me dhuratën *(pejgamber)* e Zotit tënd, nuk je i çmendur!

3. Dhe se ti, pa dyshim do të keshë shpërblim të pandërprerë!

4. Vërtet, ti je në një shkallë të lartë të moralit!

5. Më vonë ti do të shohësh, e edhe ata do të shohin.

6. Se cili prej jush është i çmendur?

7. S'ka dyshim se Zoti yt është Ai që e di më së miri se kush është ai që ka humbur prej rrugës së Tij dhe Ai e di më së miri për të udhëzuarit.

8. Andaj, ti mos u pajto me gënjeshtarët!

9. Ata kanë dëshirë që ti të bësh lajka, e që edhe ata të bëjnë lajka.

10. Mos e respekto askë që betohet shumë dhe është i poshtër!

11. që është përgojues e ban fjalë ndër njerëz.

12. Shumë koprrac ndaj rrugës së mbarë, i pafrenueshëm, mëkatar,

13. që është shumë i vrazhdë, më në fund edhe kopil *(nuk i dihet baba)*.

14. *(Mos e respekto)* Vetëm pse ka pasuri e djem!

15. Kur atij i lexohen ajetet Tona, ai thotë: "Legjenda të të parëve!"

* Në disa nga këto ajete përmenden të mirat e Allahut, të cilat i krijoi për njerëz si: tokën që ua bëri të përshtatshme, të begatshme, që të mund të ecin nëpër të gjitha anët e saj dhe të shfrytëzojnë begatitë që i krijoi Allahu dhe ashtu të rrojnë e të jetojnë. I frymëzuar prej fjalës së Zotit: "Ecni nëpër viset e saj e kërkoni begati..", Ymeri, halifi i dytë kalon pranë një grupi njerëzish që rrinin ulur dhe u thotë: "Kush dhe çka jeni?" Ata i thanë: "Jemi të mbështetur në Zotin!" Ai u tha: "Jo, ju jeni barrë e të tjerëve; i mbështetur është ai që e hedh farën në tokë dhe ia beson Zotit!"

Edhe pse Zoti ua bëri tokën të përshtatshme për jetë e gjallërim, ajo mund të dridhet dhe t'i lëshojë njerëzit, madje ka mundësi që edhe nga qielli të lëshohet ndonjë fortunë e të bëjë shkatërrime. Prej këtyre, njerëzit nuk janë të garantuar, por këto janë masa ndëshkuese për kokëfortit, andaj duhet kërkuar mbrojtje prej Zotit.

Njeriu, i cili kohë pas kohe nuk vështron me vëmendje të gjitha dukuritë në ekzistencë, të cilat dokumentojnë fuqinë e pakufishme të Zotit krijues, e pastaj nuk bindet në udhëzimet që Ai ia shpalli njerëzve, ai është si një i verbër që nuk e sheh rrugën, e përulet sa andej e sa këndej, rrëzohet përmbys me fytyrë dhe kurrë nuk mund të arrijë qëllimin e duhur.



**16. Ne do ta dëmkosim atë në turi *(në hundë)*.**
**17. Ne i sprovuam ata *(mekasit)*, ashtu sikurse i kemi pas sprovuar pronarët e kopshtit. Kur u betuan se do ta vjelin atë herët në agim.**
**18. E nuk thanë *(kur u betuan)*: "Në dashtë Allahu - inshall - llahu!"**
**19. E, sa qenë ata fjetur, atë *(kopshin)* e goditi një bela nga Zoti yt.**
**20. Dhe ai gdhiu si të ishte i vjelë.**
**21. Ata në mëngjes thërritnin njëri-tjetrin.**
**22. Ngrihuni herët te prodhimet tuaja, nëse doni t'i vilni!**
**23. Dhe ata vajtën duke pëshpëritur në mes vete *(të mos i dëgjojë kush)*.**
**24. Të mos lejojnë të afrohet sot në të asnjë i varfër.**
**25. Dhe vazhduan herët në atë qëllimin e përcaktuar të tyre.**
**26. E kur e panë atë, thanë: "S'ka dyshim, ne kemi humbur *(rrugën)*".**
**27. Jo, *(nuk kemi humbur rrugën)* por paskemi mbetur pa të!**
**28. Ai më i maturi prej tyre tha: "A nuk ju thashë përse nuk e përmendni Zotin?"**
**29. Atëherë ata thanë: "I pafajshëm është Zoti ynë, ne ishim të padrejtë".**
**30. Dhe u kthyen e po e qortojnë njëri-tjetrin.**
**31. Thanë: "Të mjerët ne, vërtet ne ishim jashtë rrugës!"**
**32. Shpresohet se Zoti ynë do të na e zëvendësojë me ndonjë edhe më të mirë se ai; ne vetëm tek Zoti ynë mbajmë shpresën.**
**33. Ja, kështu do të jetë dënimi *(i mekasve)*, ndërsa dënimi i botës tjetër do të jetë shumë më i ashpër, sikur të jenë që e kuptojnë!***
**34. Është e sigurt se për të devotshmit do të ketë te Zoti i tyre kopshte të begatshme.**
**35. A do t'i bëjmë kriminelët të barabartë me myslimanët?**
**36. Ç'është me ju, si gjykoni ashtu?**
**37. A mos keni ndonjë libër, e prej saj mësoni?**
**38. E ju do të keni atje çka të dëshironi?**
**39. A mos keni ndonjë zotim të fortë prej Nesh që vazhdon deri në kijamet, se do ta arrini atë që dëshironi?**
**40. Pyeti ata se cili është prej tyre që u garanton atë?**
**41. Apo ata kanë ortakë *(zota)* që u garantojnë, pra le t'i sjellin ortakët e vet, nëse e thonë të vërtetën?**
**42. *(Përkujto)* Ditën kur ashpërsohet çështja deri në kulm *(në kijamet)*, e ata do të ftohen për të bërë sexhde, po nuk mundën.**

---

Idhujtarët mendonin se me vdekjen e Pejgamberit do të dobësohej besimi islam e do të forcohej idhujtaria. Kur'ani thotë se edhe nëse vdes Pejgamberi dhe vdesin besimtarët, ju nuk keni ndonjë dobi, pse ju kurrsesi nuk do të mund t'i shpëtoni dënimit të tmerrshëm e të ashpër, të cilin ua ka caktuar Zoti. Muhammedi e së bashku me të edhe besimtarët ,i besuan Zotit të tyre mëshirues dhe vetëm Atij iu mbështetën, e Ai i shpëton ata edhe të gjallë, edhe të vdekur, e edhe pas ringjalljes.
***Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures El Mulk. Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!***

* **"Nun"** është njëra prej shkronjave të alfabetit arab; mbetet e papërkthyer si edhe shkronjat e tjera në fillim të disa sureve, e mund të jetë shenjë e mrekullisë së Kur'anit, emër i Zotit, sekret i pazbuluar, emër i surës etj.
Madhëria e Zotit betohet në lapsin dhe në rreshtat që shkruhen me të, se Muhammedi është i pastër nga ato që ia mveshin idhujtarët. Betimi në lapsin jep të kuptojmë se Allahu e dalloi njeriun nga të gjitha krijesat e tjera, duke i mundësuar ta shprehë atë që e ka në shpirtin e vet përmes gjuhës dhe shkrimit dhe se njohja e shkrimit është një prej dhuratave më të mëdha të Zotit, të cilën ia dhuroi njeriut me anën e të cilit do ta



43. Shikimet e tyre janë të përulura dhe ata i kaplon poshtërimi, kur dihet se ata kanë qenë të ftuar të bëjnë sexhde sa ishin të shëndoshë *(e ata - talleshin)*.

44. Pra më lë Mua dhe ata që e mohojnë këtë Kur'an. Ne do t'i afrojmë ata dalëngadalë te dënimi prej nga nuk e presin.

45. Dhe atyre Unë u jap afat, sepse ndëshkimi Im është shumë i fortë.

46. A mos kërkon ti prej tyre shpërblim, e ata janë të ngarkuar me dhëniet?

47. A mos te ta është e fshehta *(e Levhi Mahfudhit)*, e ata prej aty trumbetojnë *(se janë të mirë)*?

48. Po ti, bëhu i durueshëm ndaj caktimit të Zotit tënd, e mos u bë si ai i peshkut në kohën kur pat thirrur *(Zotin)* dhe ishte i mllefosur.

49. Sikur të mos i afrohej atij mëshirë nga Zoti i tij, do të hidhej në shkretëtirë i demoralizuar.

50. Po Zoti i tij, e bëri atë të zgjedhur prej të mirëve.

51. E ata që nuk besuan gati sa nuk të zhdukin ty me shikimet e tyre, kur e dëgjuan Kur'anin, e *(nga inati)* thanë: "Ai është i marrë!"

52. Po ai *(Kur'ani)* nuk është tjetër vetëm se këshillë për botën *(e njerëzve e të xhinëve)*.*

## SURETU EL HAKKA

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

1. Momenti i katastofës së përgjithshme *(kijameti)*

2. Ç'është kijameti?

3. Çka të mësoi ty se ç'është kijameti?

4. Themudi dhe Adi përgënjeshtruan tronditjen *(kijametin)*.

5. Sa i përket Themudit, ata u shkatërruan me krismë të tmershme.

6. Ndërsa Adi është shkatërruar me një erë të fortë, të pakufishme.

7. Atë Ai e lëshoi kundër tyre shtatë net e tetë ditë rresht, kur i shihje njerëzit në to të rrëzuar si të ishin trupa hurmash të zgavëruara.

8. A e sheh prej tyre ndonjë që ka mbetur?

---

arrijë shkallën më të lartë të arsimit e moralit.

Pejgamberi, Muhammedi a.s. ishte i njohur ndër kurejshitët si njeri me virtyte më të larta të moralit edhe para se të gradohej me pozitën pejgamber; mirëpo kur nisi ta thërrase atë popull në rrugën e drejtë, ta largojë prej besimeve të kota dhe prej veseve të shëmtuara, të cilat ua kishin zhdukur ndjenjat e moralit njerëzor, ata filluan t'i shpifin gjithçka që u vinte në gojë.

Ata kërkuan prej Muhammedit të lëshojë pe rreth përshkrimit të zotave të tyre, t'i adhurojë ndonjëherë, e edhe ata do ta adhuronin Zotin e madhëruar, por Kur'ani, përveç që e ndalon nga ndonjë kompromis i tillë, e nxit edhe më shumë në kudërshtimin ndaj tyre, duke i numëruar veset e këqija të atij populli si: njerëz që betohen rrejshëm, përgojues, intrigues, koprracë, zullumqarë, të shfrenuar, të vrazhdë, e mu ata më aktivët kundër Muhammedit dhe Kur'anit, janë edhe kopilë. Mendohet se i tillë ishte njëfarë Ahnes ibni Shurejk, e mendohet për Velidin, ose Esved bin Jeguth-in apo Ebu Xhehlin. Kur të kihet parasysh se kjo sure u shpall në Mekë dhe paralajmëron se armiku i tillë do të damkoset në turi - në hundë , e kjo muxhize e Kur'anit manifestohet në luftën e Bedrit, kur i shqyhet hunda Velidit, me kopilin e përmendur, do të nënkuptohej Velidi.

=

= Zoti i sprovoi me një skamje të rëndë mekasit, pse nuk falënderuan për të mirat që u dha - Pejgamberin dhe Kur'anin - ashtu si i pat sprovuar pronarët e kopshtit të begatshëm. Pronari i kopshtit i thërriste të varfërit ditën kur e vilte kopshtin dhe u jepte e i nderonte. Pas vdekjes së tij, tre djemtë e tij, zemërngushtë, vendosin ta vjelin kopshtin herët në mëngjes pa i bë zë askujt, mirëpo gjatë asaj nate Zoti kishte lëshuar një zjarr që e kishte bërë shkrumb e hi. Kur arritën herët te kopshti, nuk e njohtën, menduan se e kanë humbur rrugën. Pasi u qetësuan pak e kuptuan shkakun, u penduan por vonë. Këto janë masa ndëshkuese në këtë dynja, e ato në ahiret janë shumë më të mëdha e më të rënda.

* Kur përmend Kur'ani shpërblimet që do t'i kenë besimtarët te Zoti i madhëruar, idhujtarëve u vjen rëndë, andaj krenoheshin se edhe në botën tjetër do të gëzojnë të drejta si besimtarët. Jo, Zoti nuk i barazon zullumqarët me besimtarë. Besimtarët zbatuan urdhërat e Zotit në jetën e kësaj bote, andaj edhe në botën tjetër janë ballëhapur, kurse kriminelëve u bëhet thirrje ironike që t'i bëjnë Zotit sexhde në botën tjetër, por ata janë të shtangur si dërrasa, nuk mund të përulen, turpërohen, e ulin kokën, e dinë se kanë mundur të bënin sexhde sa ishin në dynja të lirë e të shëndoshë, por ajo ka kaluar, prandaj mbesin të dëshpëruar.

Ndodh që Zoti t'ia vazhdojë për një kohë të mirat edhe atij që është zullumqar, por kur e kap me atë ndëshkimin e vet, nuk e lëshon kurrë më. Vuajtjet në xhehenem janë tepër të shëmtuara, janë tepër të rënda, nuk do të ishte logjike të hedhet njeriu në to, vetëm nëse është tepër i pashpirt, i pamëshirë. E kur është shpirtërisht i prishur dhe ndjek atë rrugë që e çon në xhehenem, mundet që Zoti ta lejojë të futet sa më thellë në krijime e punë të këqija, ashtu që ai xhehenem i tmerrshëm të jetë meritë për të tillin, andaj nuk duhet habitur pse ndonjëherë edhe shpirtëkëqijve u shkon puna mirë. Për ngjarjen e Junusit është folur në suren Junus.

*Me ndihmën e Zotit, mori fund përkthimi dhe komentimi i sures El Kalem. Pra, falënderoj Allahun e madhëruar!*

---

# SURETU EL HAKKA
## KAPTINA 69

*E zbritur në Meke, pas sures El Mulku, ajete: 52*

*Kjo sure e zbritur në Meke, jep sqarime rreth çështjes së katastrofës së përgjithshme, se si do të ngjajë ajo dhe çka do të ndodhë me tokën e qiellin.*

*Përmenden edhe katastrofat e një niveli më të vogël, të cilat i goditën popujt arrogantë si ata të Themudit, të Adit etj.*

*Rikujton gjendjen e fatbardhëve dhe të fatzinjve në ditën e kijametit që, të parëve u vijnë shënimet nga ana e djathtë, kurse të dytëve nga ana e majtë. Pas kësaj paraqitjeje vjen çështja e Kur'anit, që është shpallje prej Zotit dhe çështja e Muhammedit, që është i dërguar prej Zotit dhe besnik i denjë i mësimeve që iu shpallën.*

*Quhet: **«Suretul Hakkati»** – kaptina e kijametit, e së vërtetës, e realitetit, ngase ndodhja e kijametit është e vërtetë reale, çështje e kryer që nuk ka dilemë rreth saj.*



9. Erdhi faraoni dhe ata që ishin para tij si dhe të përmbysurit *(fshatrat e popullit të Lutit)*, me punë të gabuara.

10. Ata kundërshtuan të dërguarin e Zotit të tyre, e Ai i dënoi ata me një dënim edhe më të madh *(prej dënimeve të mëparshëm)*.

11. Pasi që uji pat vërshuar, Ne ju bartëm në anije.

12. Për ta bërë atë *(ngjarje)* përkujtim për ju dhe për ta ruajtur atë veshët që janë përkujtues.

13. E kur të fryhet në surë një e fryeme.

14. Dhe të ngrihen toka e kodrat e t'i mëshojnë njëra-tjetrës me një të goditur.

15. Në atë kohë ndodh e vërteta *(kijameti)*.

16. E qielli çahet, pse ai atë ditë është i raskapitur.

17. Dhe engjëjt qëndrojnë në skajet *(anët)* e tij, e atë ditë, tetë *(engjëj)* e bartin mbi vete Arshin e Zotit tënd.

18. Atë ditë ju do të ekspozoheni *(para Zotit)*, duke mos mbetur fshehtë asnjë sekret juaji.

19. Kujt t'i jepet libri i vet nga e djathta e tij, ai do të thotë: "O ju, qe, lexonie librin tim!"

20. Unë kam qenë i bindur se do të jap llogarinë time.

21. Dhe ai atëherë është në një jetë të kënaqshme.

22. Në një xhennet të lartë.

23. Pemët e tij i ka krejt afër.

24. *(E thuhet)* Hani e pini shijshëm, ngase në ditët e kaluara ju e përgatitët këtë*

25. Ndërkaq, kujt i jepen librat e veta nga e majta e tij, ai thotë: "O i mjeri unë, të mos më jepej fare libri im.

26. Dhe të mos dijsha fare se çka është llogaria ime.

27. Ah, sikur të kishte qenë ajo *(vdekja e parë)* mbarim i amshueshëm për mua.

28. Pasuria ime nuk më bëri fare dobi.

29. U hoq prej meje çdo kompetencë imja.

30. U thuhet zebanive: Kapnie atë, vënja prangat!

31. Pastaj atë shtinie në xhehenem...

32. Mandej, lidhne atë me një zinxhirë të gjatë shtatëdhjetë kutë.

33. Pse ai ka qenë që nuk besoi Allahun e madhëruar.

34. Ai nuk nxiste për t'i ushqyer të varfërit.

---

* Dita e kijametit quhet edhe me emrin: Hakka, që do të thotë: e vërtetë, realitet ndodhi e sigurt etj. Muhammedit i thuhet: Ku mund ta dish ti se çka është kijameti, nuk e ke parë, nuk e ke përjetuar, por pse nuk e ke ditur, nuk do të thotë se nuk do ta dijsh, e megjithatë, që është çështje shumë e tronditshme, dëgjo për ata që nuk e besuan si: Themudi - populli i Salihut, i cili u zhduk me një krismë të tmerrshme, Adi - populli i Hudit, i cili u shkatërrua prej një stuhie të fortë e të ftohtë që fryu nga ana e perëndimit dhe zgjati një javë pandërprerë. Ashtu u ndëshkuan edhe popujt e tjerë që nuk e besuan kijametin.

Kur do t'i fryej Israfili surit për herë të parë, për ta lënë shkret këtë dynja, toka do të flutorjë në ajër së bashku me kodrat dhe do të përplasen ndërmjet vete e do të bëhen hi e pluhur, qielli do të çahet, e melaiket rrinë anash të rreshtuara, ndërsa tetë prej tyre që janë më të lartit mbajnë Arshin e Zotit, e ajo është dita e kijametit. Atë ditë të gjithë dalin para Zotit, nuk mund të fshihet as njeri as vepra. Kujt i vjen fletushka e shënimeve nga ana e djathtë, ai është i lumtur dhe nga gëzimi thërret ata që i ka afër dhe familjen e vet dhe u thotë "Urdhëroni e lexoni shënimet e mia, unë kam besuar se do të dal para Zotit e do të jap llogari, andaj besova dhe bëra vepra të, mira, dhe ja, fitova e shpëtova.

35. Ai sot nuk ka këtu ndonjë mik.
36. As ushqim tjetër përveç të të shplarave.
37. Që atë nuk e ha kush, pos mëkatarëve.
38. Pra Unë betohem në atë që e shihni!
39. Edhe në atë që nuk e shihni!
40. Se me të vërtetë ai *(Kur'ani)* është fjalë *(e Zotit)* që e lexon i dërguari i ndershëm.
41. Ai nuk është fjalë e ndonjë poeti, po ju nuk besoni.
42. Nuk është as fjalë e ndonji falltori, po ju nuk përkujtoheni.
43. Është zbritje prej Zotit të botëve!
44. Sikur të trillonte ai *(Muhammedi)* për Ne ndonjë fjalë!
45. Ne do ta kapim atë me fuqinë Tonë.
46. E pastaj do t'ia këputnim atij arterien e zemrës.
47. E Askush prej jush nuk do të mund të ndërhynte për mbojtjen e tij.
48. Ai *(Kur'ani)* është këshillë për të ruajturit.
49. S'ka dyshim se Ne dijmë që prej jush ka që e përgënjeshtrojnë.
50. Ai *(Kur'ani)* njëmend do të jetë dëshpërim për jobesimtarët.
51. Ai është e vërtetë bindëse!
52. Andaj, ti lartësoje nga të metat Zotin tënd të madhëruar!*



## SURETU EL MEARIXH

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

1. Një lutës e kërkoi dënimin e pashmangshëm,
2. për jobesimtarët. Atë *(dënim)* s'ka kush që mund ta ndalë.
3. Ai dënim vjen nga Allahu, pronari i shkallëve të larta *(në qiej)*.
4. Atje ngjiten engjëjt dhe shpirti *(Xhibrili)* në një ditë që zgjatë pesëdhjetë mijë vjet *(ose lartësia e atyre shkallëve është pesëdhjetë mijë vjet)*.
5. Ti, pra, duro me një durim pa ankesë *(të mirë)*.
6. Atyre u duket ai larg,
7. Kurse Neve ai na duket afër.
8. Dita kur qielli të bëhet si kallaji i shkrirë.
9. Kodrat të bëhen si leshi i lënurur.
10. Dhe asnjë mik nuk pyet për mikun.

* Pas përshkrimit të gjendjes së kënaqshme të atij që besoi dhe bëri vepra të mira, përshkruhet gjendja e mjerueshme e atij që mohoi të vërtetën se si e dëshiron vdekjen, si i ka humbur të gjitha fuqitë, si e rrëmbejnë zebanitë e xhehenemit, e si shkak pse nuk e besoi Allahun, nuk ishte vetë që i ushqente të varfërit, bile edhe nuk i nxiste as të tjerët.

Zoti betohet në çka duket: dynjaja, krijesat, trupat, njerëzit, begatitë, si dhe në çka nuk duket: Krijuesi, ahireti, shpirti, xhinët, etj., se Kur'ani është fjalë e Zotit që përmes Xhibrilit iu shpall Muhammedit e ai e lexon ashtu si i është shpallur, nuk është ndonjë poezi, as ndonjë fall. Dhe sikur Muhammedi të shtonte ndonjë fjalë në emër të Zotit, Ai do ta kapte me fuqinë e vet dhe do t'ia këpuste arterien kryesore të zemrës e ai do të vdiste menjëherë dhe nuk ka pasur kush që mund ta mbrojë. Kur'anit ia shohin hajrin ata që i kanë besuar Zotit dhe i kanë frikë dënimit të Tij, e shpërblimi i tyre është i madh, e kur ta shohin jobesimtarët atë shpërblim do të dëshpërohen për gabimin që bënë, që nuk e besuan Kur'anin, shpalljen e Zotit. Për këtë të mirë Pejgamberi, e edhe besimtarët, duhet gjithnjë madhëruar dhe falënderuar Allahun!

*Me ndihmën e Zotit përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures El Hakka. E falënderoj Allahun e madhëruar!*

# SURETU EL MEARIXH
## KAPTINA 70

*E zbritur në Meke, pas sures El Hakka, ajete: 44*

*Suret e shpallura në Meke shtrojnë gjithnjë çështjen e besimit të drejtë, sepse detyrë e parë e Kur'anit ishte që arabët idhujtarë t'i largojë prej besimit të kotë. Andaj, edhe në këtë kaptinë shtrohet polemika e mekasve kundër mësimeve të Pejgamberit përkitazi me botën tjetër, pastaj lidhur me shpërblimet dhe dënimet dhe rikujtohet kokëfortësia e tyre sa që, në shenjë talljeje e kërkojnë dënimin me të cilin kërcënoheshin.*

*Për t'ua mbushur mendjen atyre arrogantëve, në këtë kaptinë sillen shembuj lidhur me shkatërrimin që do ta përjetojë kjo botë në momentin e kijametit.*

*Në këtë sure përshkruhet edhe natyra e njeriut në përgjithësi, se si kur i ka punët mirë i rritet mendja, e kur i ka në zgripç, dobësohet.*

*Bëhet fjalë edhe për virtytet e larta të besimtarëve, sipas të cilave edhe do të shpërblehen në botën tjetër, të cilëve do t'u marrin lakmi ata që refuzuan mësimet e Zotit.*

*Quhet: "**Suretul Mearixhi**" - kaptina e lartësive, e shkallëve të larta, në të cilat Zoti ngrit njerëzit e mirë dhe veprat e mira.*



**11. Edhe pse ata shihen ndërmjet vete** *(edhe njihen, por ikin prej njëri-tjetrit).* **Krimineli dëshiron sikur të kishte paguar dënimin e asaj dite me bijtë e vet.**

**12. Dhe me gruan e vet dhe me vëllain e vet.**

**13. Edhe me të afërmit e tij që ai te ata mbështetej.**

**14. Edhe me krejt çka ka në tokë, e vetëm të kishte shpëtuar!**

**15. Jo, kurrsesi, ajo** *(para)* **është Ledhdha - flaka** *(emër i xhehenemit).*

**16. Është që heq kapakët e kokës.**

**17. Që e thërret** *(tërheq prej vetes)* **atë që është zbrapsur e larguar** *(prej besimit).*

**18. Dhe që ka tubuar** *(pasuri)* **dhe e ka ruajtur** *(fshehur).**

**19. Është e vërtetë se njeriu është i prirur të jetë i padurueshëm.**

**20. Pse kur e godit ndonjë e keqe, ai ankohet së tepërmi.**

**21. Ndërkaq, kur e gjen e mira, ai bëhet tepër koprac.**

**22. Përveç atyre që falen,**

**23. të cilët janë të rregullt në faljen e namazit të tyre.**

**24. Dhe ata që në pasurinë e vet kanë ndarë një pjesë të caktuar.**

**25. Për lypësin dhe për nevojtarin që nuk lyp.**

**26. Edhe ata që e besojnë bindshëm ditën e gjykimit.**

**27. Edhe ata që frikësohen dënimit nga Zoti i tyre.**

**28. Sepse është e vërtetë që nuk ka shpëtim prej dënimit të Zotit të tyre.**

**29. Edhe ata që janë ruajtur prej punëve të ndyra** *(amorale).*

**30. Me përjashtim ndaj grave të veta dhe ndaj robëreshave që i kanë në posedim, ata nuk qortohen për to.**

**31. E kush kërkon përveç tyre, të tillët janë të shfrenuar** *(meritojnë dënim.)*

**32. Edhe ata që janë besnikë ndaj amanetit që u është besuar dhe ndaj premtimit të dhënë.**

**33. Edhe ata që dëshminë e vet e zbatojnë** *(nuk e mohojnë, nuk e fshehin).*

**34. Edhe ata që janë të kujdesshëm ndaj rregullave të namazit të tyre.**

**35. Të tillët janë në xhennete dhe janë të nderuar.**

**36. Ç'është me ata që nuk besuan dhe zgjasin qafat nga ti?**

**37. Ulën në grupe në të djathtë e në të majtë teje?**

**38. A dëshiron secili prej tyre të hyjë në xhennetin e begatshëm?**

**39. Kurrsesi? Ne i krijuam ata nga ajo çka ata e dinë.**

* Shkak i zbritjes së pjesës së parë të kësaj kaptine, ishin idhujtarët mekas, të cilët nuk besonin për ndëshkimet që i përshkruan Kur'ani, ndëshkime që do t'i përjetojnë jobesimtarët në botën tjetër. Si më i dalluar ndër ta ishte njëfarë Nadir bin Harithi, i cili kur u tërhoqi vërejtjen Pejgamberi për azabin e ahiretit, ai haptazi u lut: Nëse është kjo që na thotë Muhammedi e vërtetë prej Teje, atëherë lësho mbi ne gurë prej qiellit! Ky ishte ai që e kërkoi dënimin e kijametit. Në luftën e Bedrit, atë e copëtuan shpatat e myslimanëve.

Si përgjigje e kërkesës së tij shpallet kjo sure, ku thuhet se dënimi në kijamet është një realitet që s'ka kush që mund ta pengojë, sepse ai është caktim i Zotit, i pronarit të të gjitha rrugëve që ngrisin lart fjalën e punën



40. Pra betohem në Zotin e lindjeve e të perëndimeve, se Ne kemi fuqi,

41. të zëvendësojmë me më të mirë se ata dhe Ne nuk mund të na dalë kush para.

42. Po ti lëri ata të zhyten edhe më thellë në të kota dhe të dëfrehen deri që të ballafaqohen në ditën e tyre që po u premtohet.

43. Ditën kur duke u ngutur dalin prej varreve, sikur nguteshin te idhujt,

44. Me shikimet e tyre të përulura i ka kapluar poshtërimi. Ajo është dita që ka qenë premtuar.*

## SURETU NUH

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

1. Ne e dërguam Nuhun te populli i vet *(dhe i thamë)*: "Tërhiqja vëretjen popullit tënd para se ata t'i godasë dënimi i rëndë!"

2. Ai tha: "O populli im, unë jam i dërguar te ju, jam i qartë.

3. Adhuronie Allahun, kini frikë prej Tij dhe mua më dëgjoni.

4. Ai u falë juve nga mëkatet tuaja dhe ua vazhdon jetën deri në një afat të caktuar *(pa u dënuar)*, e kur të vijë afati i caktuar prej Allahut, ai nuk shtyhet për më vonë, nëse jeni që e dini".

5. Ai tha: "O Zoti im, unë e thirra popullin tim natën e ditën.

6. Por thirrja ime vetëm ua shtoi ikjen.

7. Dhe sa herë që unë i thërritja ata për t'u falur Ti atyre mëkatet, ata i vënin gishtat e tyre në veshë dhe mbulonin kokat me teshat e tyre dhe vazhdonin në atë të tyren me një mendjemadhësi të fortë.

8. Pastaj, unë i kam thirrur ata haptazi.

9. Pastaj unë thirrjen ua drejtoja atyre haptazi, e shumë herë edhe fshehurazi".

10. Unë u thashë: "Kërkoni falje Zotit tuaj, se Ai vërtet falë shumë;

---

e mirë, ngrisin njerëzit e mirë, kurse i ulën poshtë të këqijtë. Ose rruga në të cilën ngjiten melaiket, që sikur të llogaritej me kohë, do të duhej udhëtuar pesëdhjetë mijë vjet të dynjasë. Mund të jetë që dita e kijametit është e gjatë sa pesëdhjetë mijë vjet, por për njerëzit e mirë është sa i falë dy rekate namaz. Zoti e di më së miri!

Muhammedi urdhërohet të jetë i durueshëm, ani pse atyre u duket punë e largët kijameti, ai është afër dhe kriminelët do të jepnin djemt e vet, gruan, vëllain, familjen e gjithçka tjetër, vetëm e vetëm për ta shpëtuar veten, por nuk munden, sepse para e kanë xhehenemin; ai thërret dhe i tërheq si magneti ata që nuk besuan, që e kërkonin sa më shpejt dënimin.

* Natyra e njeriut në përgjithësi është e tillë që ai është i paduruеshëm, demoralizohet shpejt dhe i rritet mendja shpejt. Atë që e gëzon, e don, kurse atë që e urren, ik prej saj, e prej Zotit është i obliguar; ta japë atë që e do e të bëjë durim ndaj asaj që e urren, por nuk janë të tillë të gjithë njerëzit, e veçanërisht ata që janë të pajisur me ato cilësi që përmblodhën disa nga këto ajete. Njeriu, besimtar i mirë e i denjë në Zotin fuqiplotë, nuk tronditet prej çështjeve e sendeve që nuk e kënaqin, por edhe nuk i rritet mendja prej të mirave që e kënaqin, pse së pari: ai durimin e vet e ka të angazhuar në madhërimin e Zotit, në zbatimin e obligimeve si halif i Zotit në tokë, në kujtimet rreth përgjegjësisë që duhet ta japë në ditën e gjykimit; angazhimi i tillë e bën aq të matur, sa që as nuk gëzohet aq tepër e as nuk dëshpërohet së tepërmi. Mandej, njeriu i tillë është aq shumë i besueshëm në Zotin, sa që çdo ngjarje, çdo ndodhi, e mirë ose e keqe, e di se vjen prej Tij, e Ai kurrë nuk ia do të keqen njeriut, Ai është mëshirues i mëshiruesve, pra çdo gjë është në dobi të njeriut, por ndodh

**që njeriu të mos mund ta kuptojë qëllimin përfundimtar të ngjarjes a të ndodhisë, e duke e ditur se Zoti zbaton ligjet e veta në dobinë e tij, ai pajtohet me to dhe bëhet i fortë në të gjitha rastet. Por së pari njeriu duhet shfrytëzuar në përpjekjet e veta të gjitha fuqitë mendore, fizike, materiale, në mënyrë që mos ta ndiejë vetën fajtor ose pasiv.**

**Idhujtarët shkonin në grupe te Pejgamberi e dëgjonin se ç'po thotë ai për ditën e kijametit, e pasi që ajo i godiste ata, më vonë talleshin, por Kur'ani u tha qartazi se shpërblimin te Zoti nuk do të mund ta gëzojë njeriu vetëm pse ia ka ënda, por, së pari duhet besuar dhe vepruar drejtë.**

***Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures El Mearixhi. E falënderoj Allahun e madhëruar!***

# SURETU NUH
## KAPTINA 71

*E zbritur në Meke, pas sures En Nahlu, ajete: 28*

*Kjo sure e shpallur në Meke flet rreth Nuhut a.s. se si gjatë asaj periudhe aq të gjatë të jetës së tij e thirri popullin e vet në besim të një Zoti, por në fund, për shkak të kokëfortësisë dhe të këmbëngultësisë së tyre për t'i refuzuar mësimet e Nuhut, ai u detyrua t'i drejtohet Zotit me lutje që atë popull ta ndëshkojë.*

*Përmes tregimit të ndodhisë së popullit të Nuhut, prej fillimit të thirrjes e deri në vërshimin që i përfshin, jepen argumente për fuqinë e pakufishme të Zotit krijues, me çka u shërbehet bazave të besimit të drejtë, që është rregull në suret e shpallura në Meke.*

*Quhet: "**Suretu Nuh**" - kaptina e Nuhut, ngase përshkruhet në detaje përpjekja e Nuhut dhe kryeneçësia e atij populli.*



11. Ai ju lëshon nga qielli shi me bollëk,
12. Ju shumon pasurinë dhe fëmijet, ju bën të keni kopshte dhe ju jep lumenj.
13. Ç'është me ju që Allahut nuk i shprehni madhërinë që e meriton?
14. Kur Ai ju krijoi në disa etapa.
15. A nuk e keni parë se si Allahu krijoi shtatë palë qiej *(në kate)*.
16. Dhe në ta hënën e bëri dritë, diellin e bëri ndriçues.
17. Dhe Allahu u shpiku juve prej tokës si bimë.
18. Pastaj ju kthen në të dhe pa dyshim ju nxjerr sërish.
19. Allahu juve ua bëri tokën të sheshtë.
20. Që nëpër të të ecni rrugëve të gjera".
21. Nuhu tha: "Zoti im, ata më kundërshtuan, ata shkuan pas atyre *(pasanikëve)*, të cilëve pasuria dhe fëmijët e tyre vetëm ua shtuan dëshprimin.
22. Dhe ata *(pasanikët)* u kurdisën atyre kurthe shumë të mëdha".
23. Dhe u thanë: Mos braktisni zotat tuaj kurrsesi, mos braktisni Vedda-në, as Suvaa-në, e as Jeguth-in, Jeukë-n e Nesre-n.
24. Dhe ata i bënë të humbur shumë sish, e Ti zullumqarëve mos u jep tjetër, por vetëm humbje.
25. Për shkak të mëkateve të tyre ata u përmbytën dhe menjëherë u futën në zjarr dhe ata, përveç Allahut, nuk gjetën ndihmëtarë.
26. E Nuhu tha: "O Zoti im, mos lë mbi tokë asnjë nga jobesimtarët!
27. Sepse, nëse Ti i lë ata, robërit Tu do t'i humbin dhe prej tyre nuk lind tjetër, vetëm të prishur e jobesimtarë.
28. Zoti im, më falë mua dhe prindërit e mi, dhe ata që hynë në shtëpinë time, duke qenë besimtarë, edhe besimtarët e besimtaret, ndërsa jobesimtarëve mos u shto tjetër, vetëm dëshpërim".*

---

* Prej fillimit e deri në mbarim të kësaj sure shtrohet në detaje, se si e thirri Nuhu popullin e vet në rrugë të drejtë, se si u parashtroi fakte për Zotin një e fuqiplotë përmes krijesave dhe të mirave që ua dhuroi njerëzve, e me gjithato përpjekje të tij, ata e kundërshtuan në mënyra të ndryshme, e posaçërisht paria, e cila e mashtronte masën e gjerë, duke i thënë: "Mos hiqni dorë prej zotave tuaj!" Kur'ani këtu i përmend pesë emra të zotave të tyre, të cilët ndër ta ishin më të rëndësishmit.

Si duket, idhujtaria, besimi në shumë zota, lajmërohet para Nuhut, e Nuhu dërgohet që ta rikthejë besimin e drejtë, besimin në një Zot, sikurse ka qenë prej Ademit e këndej.

Lindja e besimit në shumë zota, ishte rrjedhojë e madhërimit dhe e adhurimit të tepërt të njeriut. Në të vërtetë, mes Ademit dhe Nuhut pati shumë njerëz të mëvonshëm. Mirëpo, me kalimin e kohës, dikujt, me cytje prej dreqit, i shkoi mendja të gdhendin statuja të formave të atyre njerëzve, sa për kujtim, por nuk mbeti ashtu, sepse dalëngadalë ato statuaja në vend të përkujtimit u shndërruan në adhurim , dhe ashtu prej asaj kohe gjithnjë pati njerëz që adhuruan çmos. Nga kjo kuptohet se sa rrezik i madh është kulti i individit derisa në vend që të adhurohet Zoti i madhëruar, adhurohen njerëz që nuk kanë asgjë në dorë, le të jetë edhe pejgamber, e lëre më njerëz të tjerë.

Pasi i humb të gjitha shpresat prej atij populli, Nuhu kthehet dhe e mallkon, e Zoti u sjell atyre vërshimin,i cili i çfarosi.

Nga kuptimi i ajetit : " U përmbytën dhe u futën në zjarr..!" , dijetarët argumentojnë se dënimi në varr është i vërtetë, pse ata ende nuk e kanë përjetuar zjarrin e ahiretit, e zjarri i përmendur është ai gjatë jetës në varreza.

Në ajetin 14 thuhet se Zoti e krijoi njeriun në etapa, të cilat janë tri:
- etapa para mitrës së nënës, njëherë dhé mandej një pikë uji-fara.
- etapa në mitrën e nënës; ujë-gjak-mish-eshtra dhe në fund edhe shpirti,
- etapa pas mitrës së nënës; foshnjë-fëmijë-i pjekur dhe plak i rraskapitur.

*Me ndihmën e Zotit, mori fund përkthimi dhe komentimi i sures Nuh. Falënderuar qoftë Allahu i madhëruar!*

# SURETU EL XHINN
## KAPTINA 72

*E zbritur në Meke, pas sures El A'rafë, ajete: 28*

*Kjo sure e shpallur në Meke, shqyrton çështjet themelore të besimit, siç janë: njësia e Zotit, dërgimi i pejgamberëve, ringjallja dhe dita e gjykimit. Mirëpo, në këtë sure më esenciale është çështja e xhinëve, se si ata e dëgjuan Kur'anin, si e besuan, si e madhërojnë dhe adhurojnë Zotin, si disa prej tyre përpiqen të dëgjojnë se çka urdhërohet nga qielli, si është i mbrojtur qielli me engjëjt, si pas ardhjes së Pejgamberit të fundit, Muhammedit, xhinët gjuhen me shkëndija zjarri nga qielli, si prej xhinëve ka besimtarë dhe jobesimtarë, si është urdhëruar Pejgamberi të lajmërojë për atë grup të xhinëve që për herë të parë e dëgjuan Kur'anin. Në fund të sures jepet një sqarim, se të fshehtën e di vetëm Allahu xh. sh.*

*Quhet: "**Suretul Xhinni**" - ngase përshkruan disa cilësi të veçanta të xhinëve.*



## SURETU EL XHINN

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Thuaj: "Mua më është shpallur se një grup i vogël nga xhinët i vuri veshin dhe dëgjoi *(Kur'anin)* dhe *(kur u kthyen te të vetët)* thanë: "Ne kemi dëgjuar një Kur'an që mahnit,**

**2. që udhëzon në të vërtetën, andaj ne i besuam atij dhe Zotit tonë, kurrsesi nuk do t'ia shoqërojmë më askë".**

**3. Dhe se lartësia e madhëruar e Zotit tonë, nuk është që ka as grua, as fëmijë.**

**4. S'ka dyshim se ai mendjelehti jonë fliste të pavërteta ndaj Allahut.**

**5. Ndërsa, ne kemi pas menduar se as njerëzit, asë xhinët nuk flasin gënjeshtra përkitazi me Allahun,**

**6. Dhe se ka pasur burra prej njerëzve, që kërkonin ndihmë prej disa xhinëve dhe ashtu ua shtonin atyre edhe më shumë arrogancën.**

**7. Dhe se ata *(njerëzit)* kanë menduar, siç keni menduar edhe ju, se Allahu nuk ka për ta ringjallur askë.**

**8. Dhe vërtet, ne kemi hulumtuar ta arrijmë qiellin, po atë e gjetëm përplot rojë të forta dhe me shkëndija *(zjarri që djeg)*,**

**9. Dhe ne më parë hulumtonim në vendvështrimin për të dëgjuar, e kush përpiqet të dëgjojë tash, ai has në pusinë e shkëndijës së zjarrtë.**

**10. Ne nuk e dimë se me këtë *(përgatitje të qiellit)* është për qëllim ndonjë e keqe për ata që janë në tokë, apo Zoti i tyre dëshiron që ata t'i udhëzojë.**

**11. Është e vërtetë se prej nesh ka të mirë, por ka edhe që nuk janë aq të mirë, sepse ne kemi qenë në drejtime të ndryshme.**

**12. Dhe ne kemi qenë të bindur se Allahut nuk mund t'i shmangemi në tokë e as nuk mund t'i shpëtojmë Atij duke ikur.**

**13. Dhe ne, sapo e dëgjuam udhëzimin *(Kur'anin)*, i besuam atij, e kush i beson Zotit të vet, ai nuk i frikësohet ndonjë dëmtimi e as ndonjë padrejtësie.**

وَأَنَّا مِنَّا الْمُسْلِمُونَ وَمِنَّا الْقَاسِطُونَ فَمَنْ أَسْلَمَ فَأُولَٰئِكَ
تَحَرَّوْا رَشَدًا ﴿١٤﴾ وَأَمَّا الْقَاسِطُونَ فَكَانُوا لِجَهَنَّمَ حَطَبًا ﴿١٥﴾
وَأَلَّوِ اسْتَقَامُوا عَلَى الطَّرِيقَةِ لَأَسْقَيْنَاهُم مَّاءً غَدَقًا ﴿١٦﴾ لِّنَفْتِنَهُمْ
فِيهِ ۚ وَمَن يُعْرِضْ عَن ذِكْرِ رَبِّهِ يَسْلُكْهُ عَذَابًا صَعَدًا ﴿١٧﴾ وَأَنَّ
الْمَسَاجِدَ لِلَّهِ فَلَا تَدْعُوا مَعَ اللَّهِ أَحَدًا ﴿١٨﴾ وَأَنَّهُ لَمَّا قَامَ عَبْدُ اللَّهِ
يَدْعُوهُ كَادُوا يَكُونُونَ عَلَيْهِ لِبَدًا ﴿١٩﴾ قُلْ إِنَّمَا أَدْعُو رَبِّي وَلَا أُشْرِكُ
بِهِ أَحَدًا ﴿٢٠﴾ قُلْ إِنِّي لَا أَمْلِكُ لَكُمْ ضَرًّا وَلَا رَشَدًا ﴿٢١﴾ قُلْ إِنِّي
لَن يُجِيرَنِي مِنَ اللَّهِ أَحَدٌ وَلَنْ أَجِدَ مِن دُونِهِ مُلْتَحَدًا ﴿٢٢﴾ إِلَّا بَلَاغًا
مِّنَ اللَّهِ وَرِسَالَاتِهِ ۚ وَمَن يَعْصِ اللَّهَ وَرَسُولَهُ فَإِنَّ لَهُ نَارَ جَهَنَّمَ
خَالِدِينَ فِيهَا أَبَدًا ﴿٢٣﴾ حَتَّىٰ إِذَا رَأَوْا مَا يُوعَدُونَ فَسَيَعْلَمُونَ
مَنْ أَضْعَفُ نَاصِرًا وَأَقَلُّ عَدَدًا ﴿٢٤﴾ قُلْ إِنْ أَدْرِي أَقَرِيبٌ
مَّا تُوعَدُونَ أَمْ يَجْعَلُ لَهُ رَبِّي أَمَدًا ﴿٢٥﴾ عَالِمُ الْغَيْبِ فَلَا
يُظْهِرُ عَلَىٰ غَيْبِهِ أَحَدًا ﴿٢٦﴾ إِلَّا مَنِ ارْتَضَىٰ مِن رَّسُولٍ فَإِنَّهُ
يَسْلُكُ مِن بَيْنِ يَدَيْهِ وَمِنْ خَلْفِهِ رَصَدًا ﴿٢٧﴾ لِّيَعْلَمَ أَن قَدْ أَبْلَغُوا
رِسَالَاتِ رَبِّهِمْ وَأَحَاطَ بِمَا لَدَيْهِمْ وَأَحْصَىٰ كُلَّ شَيْءٍ عَدَدًا ﴿٢٨﴾



**14. Është e vërtetë se prej nesh ka besimtarë** ***(myslimanë)*** **dhe prej nesh ka që janë jashtë rrugës** ***(jobesimtarë)*****, e kush e pranoi islamin, të tillët mësynë rrugën e shpëtimit.**

**15. Ndërsa, ata që lëshuan rrugën, ata u bënë lëndë e xhehenemit!***

**16. Sikur ata** ***(idhujtarët)*** **t'i përmbaheshin rrugës së drejtë, Ne do t'iu lëshonim atyre ujë me bollëk,**

**17. Për të sprovuar me të. E kush ia kthen shpinën adhurimit ndaj Zotit të vet, Ai e shpie atë në vuajtje të paduruеshme.**

**18. Dhe** ***(mua më shpallet)*** **se vërtet xhamitë janë veçant për ta adhuruar Allahun, e mos adhuroni në to askë tjetër me Allahun!**

**19. Dhe se kur u ngrit robi i Allahut ta adhurojë Atë, ata** ***(xhinët ose idhujtarët)*** **gati hipnin njëri mbi tjetrin për ta dëgjuar.**

**20. Thuaj : "Unë e adhuroj vetëm Zotin tim dhe Atij nuk i bëj asnjë shok!"**

**21. Thuaj: "Unë nuk kam në dorë që t'ju largoj dënimin, as t'ju sjell dobi!"**

**22. Thuaj: "Është e vërtetë se mua nuk më mbron askush prej** ***(dënimit të)*** **Allahut dhe përveç Tij, unë nuk gjej mbështetje".**

**23.** ***(Nuk kam në dorë tjetër)*****, përveç kumtimit prej Allahut dhe përveç shpalljeve të Tij. Kush e kundërshton Allahun dhe të dërguarin e Tij, i tij është zjarri i xhehenemit, aty do të jetë përgjithmonë, pambarim.**

**24. Derisa kur ta shohin atë që u premtohet, atëherë do ta kuptojnë se kush është më i dobët në ndihmë dhe më i vogël në numër.**

**25. Thuaj: "Unë nuk e di a do të jetë afër ajo që u premtohet, apo Zoti im do ta vonojë atë shumë?"**

**26. Ai është që e di të fshehtën, por fshehtësinë e vet nuk ia zbulon askujt.**

**27. Me përjashtim të ndonjë të dërguari që Ai do. Atëbotë Ai vë roje edhe para edhe prapa tij** ***(kur i shpall fshehtësinë)*****,**

**28. Për ta ditur** ***(për t'u dukur)*** **se ata kanë kumtuar shpalljet e Zotit të tyre, dhe se Ai ka përfshi atë tek ata, Ai e di sasinë e çdo gjëje që ekziston.**

---

* Përsa i përket ekzistimit të xhinëve, nuk ka ndonjë dyshim ndër besimtarët, ngase një gjë e tillë është vërtetua me Kur'an dhe me Synnet, andaj hamendjes së disa njerëzve, s'ka nevojë t'i vihet veshi, por përsa i përket formës së tyre, ka mendime të ndryshme.

Xhinët janë krijesa të padukshme, janë të krijuar prej një materie që shqisat tona nuk mund ta kapin.

Një grup i vogël xhinësh e paskan dëgjuar Pejgamberin duke lexuar Kur'an në namazin e sabahit , ose në namazin e vonë të natës. Pejgamberi nuk i ka parë në atë moment, as nuk ka ditur se ata janë duke dëgjuar, andaj i thuhet: Tregoji popullit se Zoti më shpalli dhe më njofti se më paskan dëgjuar duke lexuar Kur'an disa xhin. Ka mendime se ai rast ka qenë pas vdekjes së axhës së Pejgamberit, Ebi Talibit, dhe pas vdekjes se gruas së tij, Hadixhes, e duke u kthyer prej Taifit i demoralizuar, pse edhe atje nuk hasi në mirëkuptim te banorët e atij vendi përsa i përket pranimit të fesë islame. Kur'anin që e dëgjuan xhinët ishte sureja **"Alek" (Ikre Bismi)**. Ndërkakq, shpallja e kësaj sureje , Muhammedit i jep kurajo për punën e mëtutjeshme, anipse nuk hasi në mirëkuptim edhe në Taif. I bëri me dije idhujtarët mekas, se xhinët para tyre e pranuan fenë islame, e ata qëndronin në idhujtari edhe pse Kur'ani ishte në gjuhën e tyre.

Pas rastit të parë të dëgjimit të xhinëve Kur'anin, Pejgamberi ka qenë urdhëruar të dalë te ata dhe t'i thërrasë në besim. Prej xhinëve nuk ka pasur pejgamberë.

Para ardhjes së Pejgamberit tonë, xhinët janë përpjekur të arrijnë deri në qiell dhe të dëgjojnë ndonjë urdhër që u jepej engjëjve,

e pastaj të dinë se çka do të ndodhë. Me ardhjën e Pejgamberit, ata pengohen nga përpjekja, duke u gjuajtur me shkëndija zjarri të fortë prej yjeve dhe duke i djegur. Edhe xhinët pranojnë se mbështetja e disa njerëzve në rrëfimet që xhinët kinse u jepnin falltorëve etj., ishte e kotë dhe vetëm se ua rritnin mendjen edhe më tepër xhinëve, gjoja kanë diçka në dorë.

Prej kësaj pjese të Kur'anit kuptohet se prej xhinëve ka besimtarë dhe jobesimtarë.

Në këtë pjesë të Kur'anit jepet shenjë se zbatimi i porosive të Zotit dhe ndjekja e rrugës së drejtë, tërheqin begati të bujshme prej Zotit.

Xhamitë janë thjesht për ibadet Zotit,e nuk duhet shoqëruar aty diçka që nuk është për hir të Zotit.

Kur falej Pejgamberi, xhinët ose idhujtarët hipnin njëri mbi tjetrin për të dëgjuar Kur'an dhe për ta parë se si i lutej Zotit.

Pejgamberi është urdhëruar të publikojë, se nuk e di kohën kur do të bëhet kijameti, ajo është fshehtësi e Zotit. Ndonjë fshehtësi tjetër Zoti mund t'ia kumtojë ndonjë të dërguari, ose ndonjë të dashuri. Çdo kumtesë prej Zotit, që u është komunikuar pejgamberëve, ka qenë e siguruar prej melekëve, ashtu që askush tjetër nuk ka arritur të dijë se çka po i komunikohet atij.

*Me ndihmën e Zotit përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures Xhin. E falënderoj Allahun e madhëruar!*

---

# SURETU EL MUZZEMMIL
## KAPTINA 73

*E zbritur në Meke,pas sures El Kalem, ajete: 20*

*Në këtë sure të shpallur në Meke, përfshihet një pjesë e jetës së të dërguarit të famshëm, Muhammedit, andaj në fillim të saj ai quhet me një emër përkëdhelës: o ti i mbështjellë. Mandej bëhet fjalë për shpalljen si barrë e rëndë me të cilën Pejgamberi ishte obliguar t'ua komunikojë njerëzve dhe për të cilën i duhej përgatitje e shkathtësi, andaj, ai për t'u ngritur shpirtërisht, ndihmohej duke adhuruar Zotin gjatë natës. Pejgamberi porositet të jetë i durueshëm, se Zoti do t'i ndëshkojë ashpër idhujtarët. Në fund të sures i shprehet një lehtësim Pejgamberit dhe besimtarëve përkitazi me adhurimin e natës.*

*Quhet: "**Suretul Muzemmil**" - kaptina e mbështjellit, pse Pejgamberi ishte mbështjellë me petka pas shpalljes së parë.*



## SURETU EL MUZZEMMIL

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. O ti i mbështjellë!**
**2. Ngrihu për falje natën, përveç një pjese të vogël të saj.**
**3. Gjysmën e saj ose diç më pak se gjysmën.**
**4. Ose shto diç prej saj dhe Kur'anin lexoje me vëmendje.**
**5. Ne do të shpallim ty fjalë të rëndë *(të madhe)*.**
**6. E s'ka dyshim se aktiviteti i natës është fuqizues dhe fjalë më e qartë.**
**7. Vërtet, Ti gjatë ditës ke angazhim të gjatë *(të madh)*.**
**8. Po ti përmende Zotin tënd dhe plotësisht përkushtoju Atij!**
**9. Zot i lindjes dhe i perëndimit, nuk ka zot tjetër vetëm Ai, pra Atë merre për mbështetje.**
**10. Dhe kij durim ndaj asaj që të thonë dhe largohu atyre i matur.**
**11. Dhe më lë Mua për ata gënjeshtarët pasanikë, dhe jepu atyre pak afat.**
**12. Se me të vërtetë te Ne ka pranga e zjarr.**
**13. Edhe ushqim që nuk gëlltitet edhe dënim të dhëmbshëm.**
**14. Atë ditë kur toka e kodrat të dridhen, e kodrat bëhen rërë rrëshqitëse.**
**15. Ne dërguam te ju të dërguar që dëshmon kundër jush, ashtu siç patëm dërguar edhe te faraoni të dërguar.**
**16. E faraoni e kundërshtoi të dërguarin, andaj Ne i dhamë atij një dënim të rëndë.**
**17. Nëse ju mohoni, si do të mbroheni në një ditë që fëmijët do t'i bëjë pleq?**
**18. Atë ditë qielli do të çahet dhe premtimi i Tij do të realizohet.**
**19. Këto janë një përkujtim qortues, e kush do, ai e zgjedh rrugën për te Zoti i vet.**



20. Zoti yt e di se ti dhe një grup i atyre që janë me ty, kaloni në adhurim më pak se dy të tretat e natës ose gjysmën e saj a një të tretën e saj. Allahu e di gjatësinë e natës dhe të ditës dhe Ai e diti që ju nuk do mund t'i përmbaheni asaj, andaj u lehtësoi juve, pra falnu duke lexuar Kur'an sa t'ju vijë më lehtë prej namazit. Ai e diti se nga ju do të ketë të sëmurë dhe të tjerë që gjallërojnë nëpër tokë duke kërkuar nga begatitë e Allahut, e edhe të tjerë që luftojnë në rrugën e Allahut, pra falnu dhe lexoni sa të jetë më lehtë prej tij dhe kryene me rregull faljen, jepne zeqatin, huazoni *(jepni sadaka)* për hir të Allahut hua të mirë, se çka të përgatitni për veten tuaj prej të mirave, atë do ta gjeni te Allahu edhe më të mirë, dhe shpërblim më të madh, e kërkoni falje prej Allahut, se Allahu është mëkatfalës, mëshirues!*

## SURETU EL MUDDETHTHIR

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

1. O ti i mbuluar!
2. Ngrihu dhe tërhiqu vërejtjen *(duke i thirrur)*.
3. Dhe madhëroje Zotin tënd!
4. Dhe rrobat tua pastroji!
5. Dhe të keqës së ndyrë largohu!
6. Dhe mos u mburr me atë që jep e të duket shumë!
7. Dhe për hir të Zotit tënd duro!
8. E, kur të fryhet në Sur,
9. Atëherë ajo është ditë e vështirë.
10. Për jobesimtarët është jo e lehtë.
11. Ti, më le Mua dhe atë që e krijova të vetmuar.
12. Dhe bëra të ketë pasuri të madhe.
13. E bëra edhe me djem që i ka me vete.
14. Dhe Unë i lash në disponim të gjitha mundësitë.
15. E ai lakmon që t'ia shtoj edhe më tepër.
16. E jo, se ai vërtet ishte mohues i fakteve tona!
17. Atë do ta ndrydhi me një dënim të rëndë e të padurueshëm.

*Në fillim të shpalljes, kur Muhammedi a.s. ishte në shpellën Hira, i paraqitet Xhibrili me pjesën e parë të Kur'anit, me: **ikre bismi rabbik...**, dhe kur kthehet në shtëpi i thotë Hadixhës se jam frikësuar dhe kërkon ta mbulojë, e ajo e mbështjell me një pjesë nga kadifeja, pastaj i shpallet kjo sure, sikur i thotë: "O ti që je mbuluar në një qosh të shtëpisë e që kërkon qetësi e pushim dhe do t'u ikish çështjeve më të rëndësishme, le atë strukje e atë pushim, ngrihu e falu natën, përgatitu shpirtërisht dhe fizikisht për detyrën që të pret". Kuptohet se gjumi i gjatë dobëson njeriun, andaj edhe Pejgamberi edhe besimtarët ishin të obliguar të flenë pak, e të bëjnë shumë ibadet natën. Më vonë u bëhet një lehtësim nga ai obligim, e edhe lirohen në tërësi nga ibadeti i natës.

Muhammedit i thuhet se shpallja do të jetë barrë e rëndë, pse me të do të thërrasësh njerëzit në fé të re, në rregulla të reja, do t'i thërrasësh të tërhiqen prej adeteve të tyre të të kahershme me të cilat janë të mësuar, do t'i obligosh me obligime të reja e jo aq të lehta, e të gjitha këto kërkojnë përgatitje, përpjekje, nuk ke kohë të pushosh as të flesh aq shumë, e adhurimi yt natën është shkathtësi e trupit dhe thellim në përkujtime ndaj fuqisë së Zotit, andaj ngrihu!

Namazi i natës me të cilin ishin të obliguar u lehtësohet kur shpallet ajeti: "Falnu dhe lexoni çka ju vjen më lehtë", e më vonë kur bëhen obligim pesë kohët e namazit, ai i natës hiqet.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures El Muzzemmil. Falënderoj Allahun e madhëruar!*

# SURETU EL MUDDETHTHIR
## KAPTINA 74

*E zbritur në Meke, pas sures El Muzzemmilu, ajete 56*

*Kjo sure e zbritur në Meke, e obligon Pejgamberin t'i përvishet detyrës me zell, t'u tërheqë vërejtjen idhujtarëve, të bëjë durim ndaj mundimeve që ia sjellin ata deri sa Allahu të bjerë vendim gjykimi kundër armiqve të tij.*

*Në këtë sure bëhet një rrëfim qëndrimit të Velid ibni Mugirës, kriminelit të madh, i cili edhe pse e dinte se Kur'ani ishte fjalë e Zotit, ai për të mos e humbur pozitën ndër idhujtarë, e quajti magji.*

*Bëhet fjalë për zjarrin e xhehenemit dhe për zebanijet që kanë për detyrë të ndëshkojnë jobesimtarët, e përmendet edhe numri i tyre.*

*I bëhet një vështrim edhe dialogut që do të zhvillohet ndërmjet besimtarëve dhe mëkatarëve, për ç'arsye ata futen në xhehenem.*

*Në fund përmendet shkaku pse idhujtarët i ikin besimit të drejtë.*

*Quhet: "**Suretul Muddeththiri**" - kaptina e të mbuluarit, ngase ai, Pejgamberi, ka qenë mbuluar me pallton e vet.*



**18. Pse ai shumë mendonte, radhitte e përgatiste** ***(për Kur'anin).***

**19. Qoftë i shkatërruar, po si përceptonte?**

**20. Prapë qoftë i shkatërruar, po si përceptonte.**

**21. Ai sërish thellohej në mendime.**

**22. Pastaj mrrolej dhe bëhej edhe i vrazhdë.**

**23. Pastaj ktheu shpinën me mendjemadhësi.**

**24. E tha : "Ky** ***(Kur'ani)*** **nuk është tjetër, vetëm se magji që përcillet prej të tjerëve.**

**25. Ky nuk është tjetër, përveç fjalë njerëzish!"**

**26. E Unë atë do ta hedhë në Sekar!**

**27. E, ku e di ti se çka është Sekar?**

**28. Ai nuk lë send të mbetët pa e djegur.**

**29. Ai është që ua prish dhe ua nxin lëkurat.**

**30. Mbikëqyrës mbi të janë nëntëmbëdhjetë.**

**31. E mbikëqyrës të zjarrit, Ne nuk bëjmë tjetër, përveç engjëjve dhe numrin e tyre** ***(të përmendur në Kur'an)*** **nuk e bëmë për tjetër, por vetëm si sprovë për ata që nuk besuan, e që të binden ata që u është dhënë libri, e atyre që besuan t'u shtohet edhe më besimi, e atyre që u është dhënë libri dhe besimtarët të mos kenë dyshim dhe ata që zemrat i kanë të sëmura dhe jobesimtarët të thonë: "Çka dashti Allahu me këtë si shembull?" Ja ashtu, Allahu e lë të humbur atë që do dhe e udhëzon atë që do, e ushtrinë e Zotit tënd nuk e di kush pos Atij, e ai** ***(Sekari),*** **nuk është tjetër vetëm se një përkujtim për njerëz.***

**32. Jo, nuk është ashtu, Pasha hënën!**

**33. Edhe natën kur tërhiqet!**

**34. Edhe agimin kur agon!**

**35. S'ka dyshim se ai** ***(Sekari)*** **është një nga belatë më të mëdha.**

**36. Është vërejtje për njerëz!**

**37. Për atë nga mesi juaj që dëshiron të përparojë** ***(në të mira)*** **apo të ngecë.**

**38. Secili njeri është pengë i veprës së vet.**

**39. Përveç atyre të djathtëve.**

**40. Që janë në xhennete e i bëjnë pyetje njëri-tjetrit,**

**41. Përkitazi me kriminelët** ***(e u thonë):***

**42. "Çka ju solli juve në Sekar?"**

**43. Ata thonë: "Nuk kemi qenë prej atyre që faleshin** ***(që bënin namaz);***

**44. Nuk kemi qenë që ushqyenim të varfërit;**

**45. Dhe kemi qenë që përziheshim me të tjerët në punë të kota.**

**46. Dhe kemi qenë që nuk e besonim ditën e gjykimit.**

**47. Derisa na erdhi e vërteta** ***(vdekja)!"***

---

* Pas një ndërprerjeje të shpalljes, Pejgamberi qe mërzitur. Kur një ditë sa ai ishte duke ecur, dëgjoi një zë nga qielli, ngriti kokën, kur qe, ai engjëlli që i pat ardhur në Hira, u trishtua e shkoi te shtëpia dhe tha më mbuloni.

Kjo pjesë e Kur'anit e urdhëron Pejgamberin të thërrasë njerëzit në rrugë të drejtë, ta dijë se Zoti është më i madhi, të jetë i pastër, se ajo është veti e myslimanit, të jetë sa më larg idhujve të ndytë, të mos mendojë se ka dhënë dhe ka bërë shumë, pse fisnikut gjithnjë i duket se ka dhënë pak, të jetë i durueshëm, se kur do t'i fryhet surit për kijamet, ajo është ditë e vështirë për jobesimtarët.

Për Velidin, të cilit Zoti i kishte dhënë pasuri të madhe e djem, që ishte autoritativ i kurejshëve, Zoti i tha Muhammedit lërma Mua, se ai po i refuzon faktet tona, ai po mendon se si me i bishtëruar Kur'anit, dhe atë e bën kohë pas kohe duke u thelluar e mrrolur dhe tha për të se është magji që përcillet prej njëri-tjetrit, nuk është fjalë e Zotit po e njerëzve. Atë do ta fusë në Sekar, në xhehenemin më të ashpër, të cilin e mbikëqyrin nëntëmbëdhjetë melaike të ashpra. Zoti e përmend Sekarin dhe numrin e zebanijeve vetëm sa për t'i vënë në sprovë jobesimtarët, të cilët thoshin se qenkan pak, ne mund t'i mundim ata etj. Kjo është një nga fshehtësitë e Zotit, i cili askë me dhunë nuk e vë në rrugë të gabuar. Ai njerëzit i ka lënë të lirë u ka tërhequr vërejtjen, nuk i ka ngarkuar me vështirësi, nuk i shpalli librat shkel e shko, nuk krijoi qiej e tokë pa qëllim, atëherë çdo gabim është lëshim i njeriut.

---

# SURETU EL KIJAME
## KAPTINA 75

*E zbritur në Meke, pas sures El Karia, ajete: 40*

*Vetë emri i sures jep të kuptohet se fjala është për ditën kur, pas ringjalljes, njerëzit do të japin llogari për veprat e bëra, andaj në këtë sure përshkruhet tmerri i asaj dite, sillen argumente për saktësinë e sigurt të asaj dite, përmendet ndarja e njerëzve në dy grupe, përkujtohet gjendja e njeriut në komë të vdekjes, përshkruhet edhe kujdesi i Pejgamberit lidhur me nxënien e Kur'anit, kur ia lexonte Xhibrili.*

*Quhet: **"Suretul Kijameti"** - kaptina e ngritjes prej varrezave, e ringjalljes, e përgjegjësisë etj.*



**48.** E tanimë, atyre nuk u bën dobi ndërmjetësimi i ndërmjetësuesve,

**49.** Po çka kishin ata që largoheshin prej këshillës *(Kur'anit)*?

**50.** Ata ishin si gomarë të trembur *(të egër)*.

**51.** Që ikin prej luanit *(ose prej gjahtarit)*.

**52.** Veç kësaj, secili prej tyre dëshironte t'i jepej libër i posaçëm *(i hapët, i qartë)*.

**53.** E jo! Por ata janë që nuk i frikësohen botës tjetër.

**54.** Dhe jo! Se ai *(Kur'ani)* është këshillë e lartë.

**55.** E kush do, këshillohet me të.

**56.** Po ata nuk mund të marrin mësim prej tij, vetëm nëse Allahu do, Ai është i denjë për t'iu ruajtur dhe i denjë për falje mëkatesh!*

## SURETU EL KIJAME

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1.** Betohem në ditën e kijametit;

**2.** Betohem në shpirtin që është shumë qortues?

**3.** A mendon njeriu se nuk do t'i tubojmë eshtrat e tij?

**4.** Po, do t'ia tubojmë! Duke qenë se Ne jemi të zotët t'ia rikrijojmë si kanë qenë edhe majat e gishtave të tij!

**5.** Por, njeriu dëshiron të vazhdojë edhe mëtej në mëkate.

**6.** Andaj edhe pyet: "Kur është dita e kijametit?"

**7.** E, kur të merren sytë *(të parët)*?

**8.** E të zëhet hëna *(errësohet)*,

**9.** Dhe të bashkohet dielli e hëna.

**10.** Atë ditë njeriu do të thotë: "Nga të iket!"

**11.** Jo, nuk ka strehim!

**12.** Atë ditë vetëm te Zoti yt është caku!

**13.** Atë ditë njeriu do të njihet me atë që çoi para dhe me atë që la prapa.

**14.** Po njeriu është dëshmitar i vetvetes.

**15.** Edhe nëse i paraqet arsyetimet e veta.**

**16.** Ti *(Muhammed)* mos e shqipto atë *(Kur'anin)* me gjuhën tënde për ta nxënë atë me të shpejtë!

**17.** Sepse Ne e kemi për detyrë tubimin dhe leximin e tij!

**18.** E kur ta lexojmë atë ty, ti përcille me të dëgjuar leximin e tij.

**19.** Dhe pastaj është obligim yni që ta shkoqisim atë.

---

* Pasi që përmendet xhehenemi më i tmerrshëm, përmenden zebanijet, *(në numër)* që ithtarët e librit i besonin, pse ashtu ishte edhe në librin e tyre, e besimtarët myslimanë nuk kishin kurrfarë dyshimi në thëniet e Kur'anit. Zoti i madhërishëm betohet në disa prej krijesave të rëndësishme se dita e kijametit dhe zjarri i xhehenemit është ndër shqetësimet më të mëdha,kush do le të bëjë vepra të mira dhe kush do le të mbetet në errësirë. Veç besimtarëve çdo njeri do të jetë peng i punës së vet, e besimtarët, do t'u drejtojnë pyetje nënçmuese kriminelëve: "Përse jeni në xhehenem?" Ata do të përgjigjen: "Nuk jemi falur, nuk i kemi ushqyer të varfërit, jemi përzier me ata që flisnin kundër Kur'anit, nuk e besonim ditën e gjykimit, dhe të tillë ishim derisa na kapi vdekja". Ata ishin të çoroditur kur përveç që i bënin mëni Muhammedit, mendonin se është dashur edhe atyre t'u vijë shpallje, t'i barazojë Zoti edhe kriminelët me Pejgamberin?! Kur'ani është mësimi më i lartë, kush do merr mësim, por duhet ditur se Zoti është Ai që meriton njohje e respekt, e kush i ruhet dhe e respekton Atë, Ai është që ndihmon dhe falë mëkatet.

Shkaku i zbritjes së ajetit: "... numrin e melekëve nuk e përcaktuam për tjetër, por vetëm =

= për t'i vënë në sprovë jobesimtarët...", ishte Ebu Xhehli. Ai u paska thënë kurejshitëve: "Ky i biri i delës, duke aluduar në Muhammedin, po na e frikëson me xhehenem që e mbikëqyrin nëntëmbëdhjetë engjëj e ju jeni shumë, a nuk do t'i mposhtni ata...?"

Lidhur me numrin e përmendur të engjëjve mbikëqyrës, interpretuesit e Kur'anit kanë dhënë mendime për atë numër të posaçëm, e një prej atyre mendimeve është se, kompleksi i fuqive shtazarake e natyrore në njeriun, janë nëntëmbëdhjetë dhe secila fuqi prej tyre ka veprimin e vet të veçantë dhe përgjegjësi të veçantë, andaj për çdo mase ndëshkuese është dashur t'i besohet një engjëlli. Allahu e di më së miri!

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures El Muddeththiru. Falënderoj Allahun e madhëruar!*

** Zoti xh. sh. betohet në ditën e kijametit që është me rëndësi të madhe, betohet edhe në ndërgjegjën e njeriut, e cila gjithnjë e qorton të zotin, pse nuk bën më shumë punë të mira dhe pse bën punë të këqija; pra, shpirti, ndërgjegjja, karakteri i tillë është i rëndësishëm, andaj është për t'u betuar në të. Ky betim bëhet në shenjë vërtetimi të ditës së kijametit.

Njëfarë Adijj ibni Rebia shkon te Pejgamberi e i thotë: "Më trego si është puna e kijametit, kur do të bëhet..." Pejgamberi i tregon, e ai thotë: "Nuk të besoj, pse si do t'i tubojë Zoti eshtrat e kalbur?!" Atëherë zbret ajeti rreth dyshimit të tij e thotë: "Do t'i tubojmë e edhe mollëzat e gishtërinjve do t'ua rikrijojmë ashtu si i kanë pasur..."

Këtu manifestohet njëra nga mrekullitë e Kur'anit, pse e përmend një çështje delikate që njerëzit shumë vonë arritën ta kuptojnë. E përmend veçorinë e çdo individi me çka mund të dallohet nga tjetri, e ajo veçori qëndron në vijat në majë të gishtërinjve, gjë që tash arriti ta kuptojë edhe dituria, andaj e bëri obligim vënien e gishtit në dokumentet më të rëndësishme personale. Zoti i madhëruar përmendi fuqinë e vet të përsosur për ringjallje, i përmendi majat e gishtave, e njerëzit pas njëmijë e sa vjetësh e kuptuan pse i përmendi. Njeriu e kupton fuqinë e Zotit, por dëshiron të jetë i shfrenuar, andaj përpiqet ta bëjë të dyshimtë mundshmërinë e ringjalljes dhe të përgjegjësisë dhe pyet kur është kijameti. Atë ditë nuk i bëjnë dritë sytë, hëna errësohet dhe përplaset për diellin atëherë nuk ka vend për strehim, vetëm duhet paraqitur para Zotit dhe duhet dhënë llogari.

---

# SURETU EL INSAN
## KAPTINA 76

*E zbritur në Medine, pas sures Er Rrahman, ajete: 31*

*Edhe pse kjo sure është shpallur në Medine, shqyrton çështje që kanë të bëjnë me jetën tjetër, e posaçërisht me begatitë e kënaqësitë që do t'i përjetojnë njerëzit e devotshëm, ashtu që në përmbajtjen e kësaj sureje mbretëron një atmosferë si në suret e shpallura në Meke.*

*Fillon duke e përshkruar fuqinë e Zotit në krijimin e njeriut, në pajisjen e tij me shqisa e të menduar dhe në përgatitjen e tij për detyra e obligime.*

*Kur i përmend të mirat, të cilat do t'i gëzojnë njerëzit e mirë, i përshkruan edhe cilësitë e tyre dhe përfundon duke përkujtuar se Kur'ani është mësim dhe këshillë për ato zemra që e ruajnë dhe për ato mendje që janë të mprehta.*

*Quhet: **"Suretul Insani"** - kaptina e njeriut, ngase në fillim bëhet fjalë për njeriun, por quhet edhe **Suretu Ed Dehri** - kaptina e kohës, sepse edhe koha përmendet në të njëjtin ajet.*



afërmit): "Kush do ta shërojë?"

**28. Dhe ai bindet se ai po ndahet.**

**29. E t'i puqet kofsha për kofshe** *(t'i vështirësohet gjendja)*.

**30. Atë ditë vetëm te Zoti yt shkohet.**

**31. E ai as nuk vërtetoi atë që duhej, as nuk u falë.**

**32. Por përgënjeshtroi dhe ktheu shpinën.**

**33. Dhe shkonte te familja e tij me fodullëk.**

**34. Të është afruar ty e keqja e t'u afroftë** *(ose i mjeri ti i mjeri)*.

**35. Edhe një herë t'u afrua ty e keqja; t'u afroftë!**

**36. A mendon njeriu se do të lihet duke mos zënë asgjë** *(pa kurrfarë përgjegjësie)*.

**37. A nuk ka qenë ai një pikë ujë që derdhet.**

**38. E pastaj u bë gjak i trashë, e Ai e krijoi dhe e përsosi?**

**39. Dhe prej tij Ai i bëri dy lloje: mashkullin dhe femrën.**

**40. A nuk është Ai** *(Zot)* **i fuqishëm që i ngjall të vdekurit?***

**20. Jo, nuk është ashtu! Por ju jeni që e doni të ngutshmen** *(dynjanë)*.

**21. Dhe e lini pas shpine atë të ardhmen** *(ahiretin)*.

**22. Atë ditë do të ketë fytyra të shkëlqyera** *(të gëzuara)*.

**23. Që Zotin e tyre e shikojnë.**

**24. Atë ditë ka fytyra edhe të vrazhda.**

**25. Që presin t'u thyhet kurrizi** *(të shkatërrohen)*.

**26. Jo dhe Jo! Po kur të arrijë***(shpirti)***në gropë të fytit** *(të gjoksit)*,

**27. Dhe thuhet** *(nga familja e të të*

## SURETU EL INSAN

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Vërtetë ka kaluar një periudhë kohor, që njeriu nuk ekzistonte fare si një diçka i përmendur.**

**2. Ne e krijuam njeriun prej një uji të bashkëdyzuar për ta sprovuar atë, andaj e bëmë të dëgjojë e të shohë.**

**3. Ne e udhëzuam atë në rrugë të drejtë, e ai do të jetë: mirënjohës ose përbuzës.**

**4. Ne për jobesimtarët kemi përgatitur zinxhirë, pranga e zjarr.**

**5. S'ka dyshim se të devotshmit do të pijnë nga gota që përzierja brenda saj është nga kafuri** *(aromatik)*.

* Nga frika se mos po i shpëton ndonjë fjalë, Pejgamberi ngutej dhe kur ia lexonte Xhibrili Kur'anin, e lexonte edhe ai bashkë me të. Zoti e urdhëroi të mos ngutej, ta dëgjojë me vëmendje Xhibrilin duke ia lexuar, pse Ne do t'ia mundësojmë ta mësojë përmendësh, ta lexojë dhe Ne do t'ia sqarojmë domethënien e tij.

Idhujtarëve u thuhet se nuk është si mendoni ju, e jeni dhënë pas kënaqësive të kësaj jete dhe e keni lënë manash përgjegjësinë në jetën tjetër. Njerëzit e mirë, me fytyra të gëzuara e shikojnë Zotin e vet. Ehlu sunneti është i bindur se Zotin do ta shohim në ahiret dhe si argument është ky ajet dhe hadithet e vërteta. Por, do të ketë edhe fytyra të zymta që presin kur po i kap e keqja.

Rikujtohet edhe momenti kur afrohet shpirti të dalë, e familja kërkon shërimin e tij, ndërsa ai vetë di se po vdes e po ndahet dhe po shkon te Zoti i vet. Kur qëllon që as nuk ka besuar dhe as nuk ka adhuruar, por e ka mbajtur veten lart, i mjeri ai se çka do ta gjejë. Po si po i rritet njeriut mendja, e nuk po mendon se si ishte zanafilla e tij, kush e krijoi, kush e bëri të dy gjinive. Prandaj, ai Zot që pati mundësi t'i bëjë të gjitha këto, a nuk ka mundësi t'i ngjallë të vdekurit?! Ka, po si nuk ka!

***Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures El Kijame. E falënderoj Allahun e madhëruar!***

**6. Është një burim prej të cilit pijnë robërit e Allahut dhe e bartin atë ku të duan.**

**7. Ata janë që zbatojnë premtimet e tyre dhe i frikësohen një dite dëmi i së cilës ka përmasa të mëdha.**

**8. Ata janë që për hir të Tij u japin ushqim të varfërve, jetimëve dhe të zënëve robër.**

**9. Ne po ju ushqejmë vetëm për hir të Allahut dhe prej jush nuk kërkojmë ndonjë shpërblim e as falënderim.**

**10. Ne i frikësohemi** ***(dënimit të)*** **Zotit tonë në një ditë që fytyrat i bën të zymta dhe është shumë e vështirë.**

**11. Po Allahu i ruajti ata prej sherrit të asaj dite dhe u dhuroi shkëlqim në fytyra e gëzim të madh.**

**12. Dhe për shkak se ata duruan, i shpërbleu me xhennet dhe me petka mëndafshi.**

**13. Aty janë të mbështeturë në kolltukë dhe aty nuk shohin as diell** ***(vapë)*** **e as të ftohtë.**

**14. Hijet e tyre** ***(të pemëve)*** **janë afër mbi ta dhe kalaveshët e pemëve janë të qasur shumë afër.**

**15. Dhe atyre u bëhet shërbim me enë të argjendta dhe me gota të tejdukshme.**

**16. Të tejdukshme nga argjendi që ata** ***(shërbetorët)*** **i përcaktuan të jenë sa duhet** *(të mëdha o të vogla.)*

**17. Dhe u jepet të pijnë aty gota të verës të përzier me zenxhebilë** ***(bimë aromatike).***

**18.** ***(nga)*** **Burim aty që quhet selsebil** *(i lehtë në të pimë).*

**19. Dhe atyre u sillen për shërbim djelmosha që përherë janë të tillë sa që kur t'i kundrosh të duken si margaritarë të derdhur.**

**20. Dhe kur të shikosh aty, sheh begati të mëdha e zotërim** ***(pronë, pasuri)*** **të madh.**

**21. Kanë të veshura petka mëndafshi të hollë e të gjelbër** ***(atllas)*** **dhe të mëndafshit**



**të trashë** ***(brokat)*****; janë të stolisur me bylyzykë të argjendtë dhe Zoti i tyre u jep të pijnë të pastër.**

**22. Ky është shpërblim juaji, sepse angazhimi juaj ka qenë i pranishëm.***

**23. Ne ta shpallëm ty Kur'anin në intervale** ***(pjesë-pjesë).***

**24. Andaj ti bëhu i durueshëm deri në vendimin e Zotit tënd e mos dëgjo as mëkatarë, as jobesimtarë.**

**25. Adhuroje Zotin tënd mëngjes e mbrëmje.**

* Faqja e këtij dheu, pale sa kohë ka qenë e zbrazët pa njeri, ai as që është përmendur si ndonjë send a qenie. Allahu e shpiku njeriun, e krijoi prej një pike uji të pavlerë, e përgatiti me çka mund të kuptojë dhe të dallojë, i dërgoi pejgamberë dhe shpallje dhe ia mësoi rrugën e drejtë dhe i tregoi për të shtrembrën, për hajrin dhe për sherrin, e njeriu mbeti i lirë të zgjedhë cilën rrugë të dojë, por ia bëri me dije se ata që ndjekin rrugën e Zotit, do të shpërblehen me aso të mira që as nuk mund t'i marrin me mend. Ndërsa ata që zgjedhin rrugën e humbur, janë të dënuar me zinxhirë, me pranga e me zjarr.

Të shpërblyerit janë ata që ishin besnikë, që iu frikësuan vuajtjeve, që për hir të Zotit ushqyen nevojtarët, jo për ndonjë interes apo lavdërim, e Zoti i shpëton prej asaj dite të tmerrshme.

Në xhennet nuk do t'i kapë as vapa as të ftohtit, kalaveshët e pemëve u qëndrojnë mbi krye, u jepet të pijnë pije me aromë të këndshme, u shërbejnë djelmosha të rinj që kur nuk ndryshojnë, e të gjitha ato të mira që nuk mund të përshkruhen, u jepen në shenjë shpërblimi për përpjekjet e tyre në dynja që të bëjnë vepra, të cilat i pëlqen Zoti xh. sh.



**26. Dhe falu për hir të Tij në një kohë të natës, mandej adhuroje Atë edhe natën më gjatë.**

**27. Vërtet, ata *(idhujtarët)* e duan shumë këtë jetë dhe e zënë asgjë ditën e rëndë që i pret.**

**28. Ne i krijuam ata dhe Ne e përsosëm krijimin e tyre, e sikur të duam, Ne i zhdukim ata e sjellim të tjerë më të mirë se ata.**

**29. Vërtet, këto janë një këshillë, e kush do e merr rrugën që e çon te Zoti i tij.**

**30. Po ju nuk mund të doni gjë, pos nëse do Allahu, e Allahu është shumë i dijshëm, shumë i urtë.**

**31. Ai atë që do, e shtie në mëshirën e Vet, kurse për zullumqarët ka përgatitur dënim të dhëmbshëm.***

## SURETU EL MURSELATË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Pasha erërat që fryjnë njëpasnjë *(pandërprerë)*!**

**2. Që janë shumë të stuhishme e shkaktojnë furtunë.**

**3. Pasha engjëjt që u është besuar shpërndarja e reve dhe që i shpërndajnë.**

**4. Dhe që ndajnë qartë *(të vërtetën nga e pavërteta)*.**

**5. Dhe ata që sjellin shpallje *(libra të Zotit, te pejgamberët)*.**

**6. Si arsyetim ose si vërejtje.**

**7. S'ka dyshim se ajo që premtoheni ka për të ndodhë që pa tjetër.**

**8. Kur yjet të shuhen.**

**9. Dhe kur qielli të hapet,**

**10. Dhe kur kodrat të copëtohen,**

**11. Dhe kur të dërguarve u është caktuar koha *(për të dëshmuar)*.**

**12. E për cilën ditë atyre u është caktuar koha?**

**13. Për ditën e gykimit *(kur drejtësia e Zotit ndan të mirën nga e keqja)*.**

**14. E ku e di ti se çka është dita e gjykimit?**

**15. Atë ditë është shkatërrim për ata që përgënjeshtruan.**

**16. A nuk i kemi shkatërruar Ne popujt më të hershëm?**

**17. Dhe pastaj pas atyre ua shoqëruam të tjerë më të vonshëm.**

**18. Ne ashtu bëjmë me kriminelët.****

**19. Atë ditë është mjerim i madh për ata që përgënjeshtruan.**

---

* Namazi që porositet është ai i sabahut dhe i akshamit, e ai në një pjesë të natës mund të jetë jacia, ndërsa adhurimi gjatë natës është namazi tehexhxhud.

*Me ndihmën e Zotit, mori fund përkthimi dhe komentimi i sures El Insanu, falënderoj Allahun e madhëruar!*

** Interpretuesit e Kur'anit kanë mendime të ndryshme rreth pesë ajeteve të para të kësaj sureje. Disa prej tyre thanë se të pestët kanë të bëjnë me erëra, kurse disa të tjerë thanë se të pestët kanë të bëjnë me engjëj. Ibni Xheriri nuk dha kurrfarë mendimi. Ibni Kethiri zgjodhi këtë mendim, të cilit ne iu përmbajtëm - thot Sabuniu.

Zoti xh. sh. betohet në pesë sende a qenie,se dita e kijametit është një realitet i pamohueshëm.
Erërat janë që sjellin mëshirë,por edhe ndëshkim, që sjellin dobi për njerëz, por edhe dëm. Engjëjt janë ata që zbatojnë urdhërat e Zotit dhe u sjellin shpalljet pejgamberëve, për të mos pasur të drejtë njerëzit të thonë se nuk kemi ditur, për t'ua tërhequr vërejtjen që të largohen nga punët e këqija.
Kijameti shkakton një gjendje kaosi, yjet fiken, qielli hapet, kodrat përplasen e bëhen copë e grimë. Pejgamberët janë të caktuar për atë ditë që të dëshmojnë për popujt e vet. Atë ditë mbretëron drejtësia e Zotit, e cila do të nxjerrë në shesh të vërtetën dhe gënjeshtrën, dhe vaj halli për ata që nuk besuan.

# SURETU EL MURSELATË
## KAPTINA 77

*E zbritur në Meke, pas sures El Humezetu, ajete: 50*

*Kjo sure e shpallur në Meke, parashtron çështje të besmiit që janë të lidhura me botën tjetër, me engjëj të detyrave të ndryshme, me çastin e kijametit, me gjendjen e tokës e të qiellit në atë moment, me fuqinë e Zotit për ringjallje pas shkatërrimit, me mundimet dhe me vuajtjet e kriminelëve, të cilët do t'i përjetojnë në kijamet dhe me shpërblimet, të cilat Zoti i madhëruar ua ka përgatitur njerëzve të devotshëm.*
*Quhet: "**Suretul Murselati**" - kaptina e engjëjve të dërguar ngase në fillim të saj, Zoti betohet në llojet e engjëjve sipas detyrave.*



**20. A nuk u kemi krijuar juve nga një lëng i dobët?**
**21. Dhe atë e vendosëm në një vend të sigurt.**
**22. Për deri në një kohë të caktuar.**
**23. Dhe Ne bëmë përcaktimin e krijimit. Sa përcaktues të mirë jemi!**
**24. Atë ditë është shkatërrim për ata që nuk e njohën fuqinë tonë.**
**25. A nuk bëmë Ne tokën që në gjirin e vet mban,**
**26. Të gjallë dhe të vdekur?**
**27. Dhe në të kemi vënë kodra të forta e të larta dhe ju dhamë të pini ujë që ua shuan etjen.**
**28. Atë ditë është mjerim për ata që përgënjeshtruan.**
**29. *(u thuhet)* Shkoni te ai *(xhehenemi)* që ju e konsideruat rrenë.**
**30. Shkoni te ajo hije *(mjegull)* që ka tri degëzime.**
**31. Që nuk bën as hije, as nuk mbron prej flakës.**
**32. Ai *(xhehenemi)* hedh gaca të mëdha si ndonjë kështjellë.**
**33. E që janë si të ishin deve të verdha *(shumë të shpejta)* .**
**34. Atë ditë është shkatërrim për mohuesit.**
**35. Kjo është një ditë që ata nuk flasin.**
**36. Atyre as nuk u lejohet që të arsyetohen.**
**37. Atë ditë, mjerë ata që përgënjeshtruan!**
**38. Kjo është dita e gjykimit, u kemi tubuar juve dhe të mëparshmit.**
**39. Dhe nëse keni ndonjë dredhi, atëherë bëni dredhira!**
**40. Atë ditë është shkatërrim për ata që nuk besuan.***
**41. Dhe, nuk ka dyshim se të devotshmit do të jenë nën hije dhe pranë burimeve.**
**42. Dhe kanë pemë çfarë të dëshirojnë.**
**43. Hani e pini shijshëm e me ëndje, për atë që keni vepruar.**
**44. Ne kështu i shpërblejmë mirëbërësit.**
**45. Atë ditë është mjerim për përgënjeshtruesit.**
**46. Ju *(jobesimtarë në dynja)* hani dhe kënaquni për pak kohë, sepse vërtet ju jeni rrebelë.**
**47. Atë ditë është mjerim për ata që mohuan të mirat e Zotit.**
**48. Dhe kur atyre u thuhej: "Përkuluni", ata nuk përkuleshin.**
**49. Atë ditë është mjerim për ata që përgënjeshtruan.**
**50. Pra, cilës fjalë *(libër)* pas këtij *(Kur'anit)* i besojnë?****

* Në këto ajete parashtrohet fuqia e Zotit, e cila prej një pike të dobët uji, të vendosur në një vend të sigurt, në mitrën e nënës, e ruajti, e zhvilloi, e formësoi, i dha shpirtin dhe e bëri njeri. Toka i mban përmbi vete njerëzit sa janë të gjallë, ndërsa kur të vdesin i ruan në brendinë e vet. Madhëria e Zotit krijoi kodra të mëdha e të forta, të cilat i shërbejnë tokës si shtylla, përndryshe, brendia e saj, që është plot gaze, zjarr e materie të tjera, nuk do ta linin të qetë për asnjë çast. Pastaj na tregon se ato kodra e male janë të larta, në majë të të cilave krijohen dhe zhvillohen re të dendura plot shi e borë, e që mundësojnë të ketë lumenj e burime, prej të cilave njerëzit edhe pinë ujë të pijshëm dhe kultivojnë kopshte e vreshta, pra kodrat e malet janë depo të shiut e të borës, depo të begative të qiellit. Njerëzit shumë vonë e kuptuan pse Zoti për kodra tha: shtylla të forta dhe prej tyre u pajisim me ujë... Fshehtësi e madhe e Kur'anit famëmadh!

Tmerret e ditës së kijametit përshkruhen për ata që nuk e besuan as Zotin, as Kur'anin që e shpalli Ai, =

= e Muhammedin e quajtën rrenacak. Ajo është ditë mjerimi për të tillët, pse nuk ka më shpresë shpëtimi.
** Duket se përsëritet ajeti: vejlun... - të mjerët ..., por nuk është përsëritje, meqë në secilin rast ka pasur për qëllim gjësendin që është përmendur.

*Me ndihmën e Zotit përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures El Murselatë. Falënderoj Allahun e madhëruar!*

# SURETU EN NEBE'Ë
## KAPTINA 78

*E zbritur në Meke, pas sures El Mearixh, ajete: 40*

*Kjo sure shtron çështjen e ringjalljes, të jetës pas kësaj bote në botën tjetër, të përgjegjësisë dhe të shpërblimit apo të ndëshkimit.*

*Idhujtarët mekas, ithtarë të paganizmit, nuk mund ta kuptonin mundshmërinë e një jete pas kësaj, andaj në këtë sure sillen fakte të fuqisë së pakufishme të Zotit të madhërishëm, të cilat manifestohen përmes krijesave e krijimeve në këtë ekzistencë, e të cilat dokumentojnë se ajo fuqi ka mundësi t'i ringjallë trupat e vdekur.*

*E përshkruan ringjalljen, kohën e tubimit për llogari, vuajtjet dhe mundimet, të cilat i presin ata që kundërshtuan dhe të mirat e kënaqësitë e përgatitura për të dëgjueshmit, dhe përfundon me një skenë të llahtarshme, kur kundërshtarët më fort do të dëshironin të ishin dhé ose shtazë që do të bëhen dhé se sa mundimet që i përjetojnë.*

*Quhet: "**Suretun Nebe'i**"- kaptina e një lajmi të rëndësishëm, ngase bëhet fjalë për ditën e kijametit.*



## SURETU EN NEBE'Ë

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Për çka ata i bëjnë pyetje njëri-tjetrit?**
**2. Për lajmin e madh e tronditës.**
**3. Në të cilin ata janë në kundërshti.**
**4. Jo, të mos pyesin, sepse ata do ta kuptojnë!**
**5. Përsëri Jo, se ata do ta kuptojnë!**
**6. A nuk e bëmë Ne tokën të përshtatshme** ***(për jetë),***
**7. Ndërsa kodrat shtylla?**
**8. Dhe Ne u krijuam juve në çifte.**
**9. Dhe gjumin tuaj ua bëmë për pushim.**
**10. Dhe natën ua bëmë mbulesë** ***(si rrobet).***
**11. Ndërsa ditën e bëmë për gjallërim.**
**12. Dhe Ne kemi ndërtuar mbi ju një shtatëshe të fortë.**
**13. Dhe kemi vënë ndriçuesin që flakëron.**
**14. Dhe prej reve të shtrydhura kemi lëshuar shi të madh.**
**15. Që me të të rrisim drithëra e bimë.**
**16. Edhe kopshte të dendura palë mbi palë***
**17. S'ka dyshim se dita e gjykimit është caktuar.**
**18. Është dita që i fryhet surit, e ju vini grupe-grupe.**
**19. Dhe qielli hapet e bëhet dyer-dyer.**
**20. Dhe kodrat shkulen dhe bëhen pluhur** ***(si valë rrezesh).***
**21. E xhehenemi është në pritë** ***(në pusi).***
**22. Është vendstrehim i arrogantëve.**
**23. Aty do të mbesin për tërë kohën** ***(pa mbarim).***
**24. Aty nuk do të shijojnë as freskim, as ndonjë pije.**
**25. Përveç ujë të valë e kalbësirë.**
**26. Si ndëshkim i merituar.**
**27. Ata ishin që nuk pritnin se do të japin llogari.**
**28. Dhe argumentet Tona i përgënjeshtruan me këmbëngulje.**
**29. Ndërsa Ne çdo send e kemi ruajtur me shkrim të saktë.**
**30. E ju pra, vuani, se Ne nuk do t'u shtojmë tjetër vetëm se vuajtje.**

---

* Fjala: "**Nebe'ë**" edhe pse mund të përkthehet me fjalën lajm, ka një domethënie shumë më të madhe, sepse nuk është fjala për një lajm të rëndomtë, por për një ngjarje të madhe, një ndodhi tronditëse, një kumtesë të jashtëzakonshme, pra fjala është për kijametin, për ringjalljen. Idhujtarët i bënin pyetje njëri-tjetrit rreth kësaj çështjeje me qëllim që ta përqeshnin Pejgamberin, kinse ai thotë diçka që nuk ta merr mendja.

Për t'ju ndihmuar që të binden, nëse duan, Zoti u sjell fakte për fuqinë e vet dhe numëron: tokën e përgatitur që të mund të jetohet në të, kodrat që janë ekuilibruese të saj, krijimin e njerëzve të dy gjinive që të ruhet lloji i njerëzve, gjumin si akt që lajmëron lodhjen fizike e psikike dhe nevojën e pushimit, i cili nuk është vepër e njeriut, por dhuratë e Zotit, natën që mbulon me errësirë si petku që mbulon trupin, ditën të ndritshme për të gjallëruar, qiejt e lartë dhe stabilë që në ta nuk ndikon koha e gjatë që të dobësohen, retë që lëshojnë shi të madh si t'i shtrydhte dikush, shi që mundëson rritjen dhe zhvillimin e bimëve, të drithërave si dhe të bimëve të tjera për ushqim të gjallesave.

Këto janë disa nga krijimet e fuqiplotit në këtë jetë.

**31. S'ka dyshim se të devotshmit kanë fitime të mëdha.**
**32. Kopshte e vreshta rrushi.**
**33. Edhe vasha të një moshe.**
**34. Edhe gota të mbushura plot verë.**
**35. Aty nuk dëgjojnë fjalë të kota, as gënjeshtra.**
**36. Shpërblime e dhurata të shumta dhënë nga Zoti yt.**
**37. Zoti i qiejve e i tokës, dhe çka ka ndërmjet tyre, që është mëshirues, të cilit nuk kanë të drejtë t'i bëjnë vërejtje.**
**38. Atë ditë Xhibrili dhe engjëjt qëndrojnë të rreshtuar, askush nuk flet pos atij që e lejon Mëshiruesi, dhe i cili e thotë të vërtetën.**
**39. Ajo është dita e vërtetë, e kush dëshiron le të kthehet rrugës te Zoti i vet.**
**40. Ne ua tërhoqëm juve *(idhujtarëve)* vërejtjen për një dënim të afërt, në ditën kur njeriu *(besimtar)* shikon se çka i kanë sjellë duart e veta, e jobesimtari thotë: "Ah, sa mirë do të ishte për mua sikur të isha dhé!"***

## SURETU EN NAZIAT

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Pasha ata *(engjëj)* që marrin shpirtrat me rrëmbim *(përmbytshëm)*!**
**2. Dhe ata që marrin shpirtra me lehtësim!**
**3. Dhe ata që notojnë me shpejtësi!**
**4. Dhe nxitësit të cilët me shpejtësi në vendin e vet i çojnë!**
**5. Dhe pasha ata që çdo çështje rregullojnë!**
**6. Ditën që vrullshëm bëhet dridhja.**
**7. Që pas saj pason tjetra.**
**8. Atë ditë zemrat janë të tronditura.**
**9. Shikimet e tyre janë të poshtruara *(frikësuara)*.**

سُورَةُ النَّبَإِ — الجُزْءُ الثَّلَاثُونَ

إِنَّ لِلْمُتَّقِينَ مَفَازًا ﴿٣١﴾ حَدَآئِقَ وَأَعْنَٰبًا ﴿٣٢﴾ وَكَوَاعِبَ أَتْرَابًا ﴿٣٣﴾ وَكَأْسًا
دِهَاقًا ﴿٣٤﴾ لَّا يَسْمَعُونَ فِيهَا لَغْوًا وَلَا كِذَّٰبًا ﴿٣٥﴾ جَزَآءً مِّن رَّبِّكَ عَطَآءً
حِسَابًا ﴿٣٦﴾ رَّبِّ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضِ وَمَا بَيْنَهُمَا ٱلرَّحْمَٰنِ لَا يَمْلِكُونَ
مِنْهُ خِطَابًا ﴿٣٧﴾ يَوْمَ يَقُومُ ٱلرُّوحُ وَٱلْمَلَٰٓئِكَةُ صَفًّا لَّا يَتَكَلَّمُونَ
إِلَّا مَنْ أَذِنَ لَهُ ٱلرَّحْمَٰنُ وَقَالَ صَوَابًا ﴿٣٨﴾ ذَٰلِكَ ٱلْيَوْمُ ٱلْحَقُّ فَمَن
شَآءَ ٱتَّخَذَ إِلَىٰ رَبِّهِۦ مَـَٔابًا ﴿٣٩﴾ إِنَّآ أَنذَرْنَٰكُمْ عَذَابًا قَرِيبًا يَوْمَ
يَنظُرُ ٱلْمَرْءُ مَا قَدَّمَتْ يَدَاهُ وَيَقُولُ ٱلْكَافِرُ يَٰلَيْتَنِى كُنتُ تُرَٰبًۢا ﴿٤٠﴾

سُورَةُ النَّازِعَاتِ

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

وَٱلنَّٰزِعَٰتِ غَرْقًا ﴿١﴾ وَٱلنَّٰشِطَٰتِ نَشْطًا ﴿٢﴾ وَٱلسَّٰبِحَٰتِ سَبْحًا
﴿٣﴾ فَٱلسَّٰبِقَٰتِ سَبْقًا ﴿٤﴾ فَٱلْمُدَبِّرَٰتِ أَمْرًا ﴿٥﴾ يَوْمَ تَرْجُفُ ٱلرَّاجِفَةُ
﴿٦﴾ تَتْبَعُهَا ٱلرَّادِفَةُ ﴿٧﴾ قُلُوبٌ يَوْمَئِذٍ وَاجِفَةٌ ﴿٨﴾ أَبْصَٰرُهَا
خَٰشِعَةٌ ﴿٩﴾ يَقُولُونَ أَءِنَّا لَمَرْدُودُونَ فِى ٱلْحَافِرَةِ ﴿١٠﴾ أَءِذَا كُنَّا
عِظَٰمًا نَّخِرَةً ﴿١١﴾ قَالُوا۟ تِلْكَ إِذًا كَرَّةٌ خَاسِرَةٌ ﴿١٢﴾ فَإِنَّمَا هِىَ زَجْرَةٌ
وَٰحِدَةٌ ﴿١٣﴾ فَإِذَا هُم بِٱلسَّاهِرَةِ ﴿١٤﴾ هَلْ أَتَىٰكَ حَدِيثُ مُوسَىٰٓ ﴿١٥﴾

٥٨٣

**10. Ata *(idhujtarët në dynja)* thonë: "A thua do të bëhemi përsëri kështu si jemi?**
**11. A edhe pasi të jemi bërë eshtra të kalbur?"**
**12. Ata thanë: "Atëherë, ai kthim do të jetë dëshprues për ne!"**
**13. Po ajo *(ringjallja)* nuk do të jetë tjetër pos një thirrje *(klithje)*.**
**14. Dhe ja, ata mbi sipërfaqen e tokës.****
**15. A të ka ardhur ty rrëfimi i Musait?**

* Dita e gjykimit quhet edhe dita e ndarjes, ngase atë ditë Allahu me gjykimin e vet bën ndarjen për në xhennet ose në xhehenem, e cila është caktuar për tubimin e të gjithëve. Atë ditë i fryhet surit për ringjallje dhe njerëzit paraqiten në grupe, qielli është hapur, kodrat janë bërë hi e pluhur, xhehenemi u rri në pusi dhe i kap ata që ishin arrogantë dhe aty do të jenë përherë e për kohë pa mbarim; ata nuk do të kenë me çka të freskohen, pos me ujë të valë, dhe sa herë që kërkojnë dhe luten për lehtësim, vuajtja u shtohet edhe më shumë. Interpretuesit e Kur'anit thonë se ky është ajeti më i ashpër në tërë Kur'anin, përkitazi me banorët e zjarrit. Dënim i rëndë por i meritueshëm është ky, sepse përgënjeshtruan dhe nuk llogaritën se do ta përjetojnë atë ditë e nuk e dinë se çdo vepër e njeriut është e evidentuar saktësisht.

Njerëzit e devotshëm do të kenë kënaqësi të mëdha, edhe për arsye se besuan e bënë vepra =

= të mira, por edhe dhurata nga bujaria e Zotit të madhëruar sa që atë ditë edhe shpirtrat më të lartë dhe engjëjt qëndrojnë gatitu dhe askush nuk mund të flasë pa i dhënë leje Zoti. Njeriu i sheh veprat e veta, andaj thotë: "Do të kishte qenë fat për mua sikur të kisha qenë dhé e jo njeri, ose të isha bërë dhé si kafshët që bëhen pasi ta kenë marrë hakun prej njëra-tjetrës.

*Falënderoj Allahun e madhëruar për ndihmën që më dhuroi dhe e përfundova përkthimin dhe komentimin e kësaj sureje.*

** Zoti xh. sh. betohet në pesë grupe engjëjsh që kanë detyra të veçanta, se çështja e kijametit, është çështje e vërtetë dhe e sigurt.

Engjëjt, në të cilët bëhet betimi, janë quajtur sipas detyrave që i kryejnë. Ata që kanë për detyrë t'ua nxjerrin me ashpërsi e mundim shpirtin kundërshtarëve, janë quajtur rrëmbys, ndërsa ata që ua marrin shpirtrat besimtarëve me një lehtësi të madhe, u quajtën lehtësues,të pahetueshëm. Engjëjt notues, janë ata që ua marrin shpirtrat besimtarëve lehtë ashtu si notuesi kur mbi ujë noton lehtë, ose ata janë që urdhërin e Zotit e sjellin prej qiellit si ai që zhytet e noton në ujë. Të shpejtë quhen nga se me të shpejtë i çojnë shpirtrat në vendin e merituar dhe rregullojnë çështjen e shpërblimit ose të ndëshkimit të tyre, e mund të jenë rregullues të çështjeve të kësaj jete sipas urdhërit të Zotit.

Kijameti do të jetë një fryerje e surit që dridh dhe shkatërron çdo gjë që ekziston, e pas kësaj pason fryerja tjetër për ringjallje. Këtë gjë nuk e besonin idhujtarët, prandaj pyetnin me habi: a edhe një herë do të bëhemi kështu si jemi, edhe pasi të na kalben eshtrat, e si tallje thonin: nëse bëhet ashtu, ne kemi mbaruar!

---

# SURETU EN NAZIAT
## KAPTINA 79

*E zbritur në Meke, pas sures En Nebe'ë, ajete: 46*

*Edhe kjo sure e shpallur në Meke, sjell argumente për kijametin si gjë të sigurt, për të cilin Zoti xh. sh. betohet në disa lloje të engjëjve, që sipas urdhërit të Tij ua marrin njerëzve shpirtin.*

*Në këtë sure i bëhet një vështrim i shkurtër katastrofës së popullit arrogant e të pabindur të faraonit,dhe u tërhiqet vërejtja mekasve të cilët si popull më i dobët se ai i faraonit,do t'i godasë ndonjë e keqe, nëse vazhdojnë rrugën e tyre të gabuar.*

*Quhet: "**Suretun Naziati**" - kaptina e engjëjve që marrin shpirtra.*



16. Kur Zoti i tij e pat thirrur në luginën e bekuar Tuva *(rrënzë kodrës Turi Sina).*
17. Shko te faraoni se vërtet ai e ka tepruar.
18. Dhe thuaj: "E ke ndër mend të pastrohesh?"
19. Unë të udhëzoj te Zoti yt e ti t'ia keshë frikën Atij!
20. Dhe ai ia tregoi mrekullinë e madhe.
21. Po ai e përgënjeshtroi dhe e kundërshtoi.
22. Pastaj u kthye prapa dhe iku me të shpejtë.
23. I tuboi *(të gjithë të vetët)* dhe u mbajti fjalim.
24. E u tha: "Unë jam zoti juaj më i lartë!"
25. Atëherë Allahu tmerrshëm e dënoi atë, për këtë të fundit dhe për atë të parën.
26. Në këtë ndëshkim ka përvojë mësimi për atë që frikësohet.
27. A është më i rëndë krijimi juaj apo ai i qiellit? E Ai e ngriti atë!
28. Ngriti kupën e tij dhe e përsosi atë.
29. Natën ia errësoi e ditën ia ndriçoi.
30. E pastaj tokën e sheshoi.
31. Dhe prej saj nxori ujin e saj dhe kullosat e saj.
32. Kurse kodrat ia përforcoi.
33. Si furnizim për ju dhe për kafshët tuaja.
34. E kur të vijë vala e madhe *(kijameti),*
35. Atë ditë njeriu përkujton se çka ka punuar.
36. E xhehenemi shfaqet sheshazi për atë që e sheh.
37. E për sa i përket atij që ka tepruar,
38. Dhe i dha përparësi jetës së kësaj bote,
39. Xhehenemi do të jetë vendi i tij.
40. E kush u frikësua paraqitjes para Zotit të vet dhe ndaloi veten prej epsheve,
41. Xhenneti është vendi i tij.
42. Ty të pyesin për kijametin: "Kur do të ndodhë ai?!"
43. Po, në çfarë gjendje je ti t'ua përkujtosh atë?
44. Vetëm te Zoti yt është dijenia për të.
45. Ti je vetëm qortues i atij që ia ka frikën Atij.
46. Ditën kur ta përjetojnë atë, atyre *(idhujtarëve)* do t'u duket sikur nuk kanë jetuar më tepër se një mbrëmje ose një mëngjes të saj.*

* Zoti xh. sh. i përkujton Muhammedit a.s. ngjarjen e Musait se si e ka thirur atë, i ka folur dhe urdhëruar, kur ai ishte në një luginë në fund të kodrës Sina e i ka thënë: Shko te faraoni se ai i ka kaluar kufijtë me padrejtësi e arrogancë dhe i thuaj: a i shkon mendja të hiqet prej punëve të këqija, por faraoni nuk çau kokë për të, andaj Musai ia tregoi mrekullinë e madhe, shkopin e shndërruar në gjarpër, e faraoni iku, por i thirri magjistarët dhe popullin e vet, u mbajti fjalim e u tha se është zoti i tyre më i lartë, ndërsa para katërdhjetë vjetëve po kështu u pat thënë se nuk kanë zot tjetër pos tij. Për atë Allahu e shkatërroi. E shkatërroi si për shkak të thënies së parë ashtu edhe për të fundit. Me këtë u tërhiqet vërejtja mekasve se edhe ata do t'i gjejë një e keqe e tillë, sepse për Zotin kjo nuk është ndonjë punë e rëndë, kur dihet se Ai e ndërtoi qiellin, e ngriti

lart, e bëri natën të errët dhe ditën të ndritshme, pastaj përgatiti tokën që në të të mbijnë bimë dhe atë e përforcoi me kodra e male të forta.

E, kur të vijë dita e kijametit, dita e llahtarisë më të madhe, do të duket se kush çka ka punuar, e si peshojë për matjen e vetes, njeriut i mjafton kjo: kush ka bërë zullum dhe është dhënë pas kënaqësive të kësaj jete, duke marrë nëpër këmbë sjelljet dhe punët e mira, ai nuk ka vend tjetër pos në xhehenem, ndërsa kush i është frikësuar përgjegjësisë para Zotit, e ka penguar lakminë ndaj punëve të këqija, ai do ta ketë vendin në xhennet.

Kur do të bëhet kijameti, nuk di kush pos Zotit, por është e ditur se kundërshtarëve do t'u duket sikur nuk kanë jetuar në këtë botë më shumë se një mëngjes a një mbrëmje.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i kësaj sureje. Falënderuar qoftë Allahu i madhëruar!*

---

# SURETU ABESE
## KAPTINA 80

*E zbritur në Meke, pas sures En Nexhmi, ajete: 42*

*Në fillim të kësaj sureje përmendet rasti i një të verbëri, i Abdullah ibni Ymmi Mektum-it dhe kur Zoti xh. sh. e udhëzon Pejgamberin që të mos e ngarkojë veten me atë barrë të rëndë me të cilën nuk është i obliguar.*

*Bëhet fjalë për njeriun kryefortë, i cili edhe pse i gëzon të gjitha të mirat që ia dhuroi Zoti, ai nuk është mirënjohës ndaj Krijuesit, por mohues i të mirave, e pas disa fakteve që dokumentojnë fuqinë e Zotit, sureja përfundon me përshkrimin e ditës së kijametit, kur njeriu do të ikë nga më i dashuri nga frika për veten.*

*Quhet: "**Suretu Abese**" - kaptina Abese, e të vrenjturit, rrudhjen e vetullave, mrroljen, ngase Pejgamberi mrrolej për hir të thirrjes së njerëzve në rrugë të drejtë, e ata nuk i përgjigjeshin.*

## SURETU ABESE

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*



**1. Ai vrenjti *(fytyrën)* dhe u kthye.**
**2. Ngase atij i erdhi i verbëri.**
**3. E ku mund ta dish ti, ndoshta ai do të pastrohet.**
**4. Apo do të këshillohet dhe këshilla do t'i bëjë dobi!**
**5. E ai që nuk ndien nevojë *(për Zotin)* pse ka pasuri,**
**6. Ti atij i vë veshin *(i drejtohesh)*!**
**7. Po ti nuk ke përgjegjësi, pse ai nuk pastrohet.**
**8. Ndërsa ai që nxiton dhe vjen te ti,**
**9. Dhe meqë ai frikësohet,**
**10. E ti nuk e zë asgjë *(dhe nuk ia vë veshin fjalës së tij)*,**
**11. Jo ashtu! Në të vërtetë këto janë këshilla.**
**12. Kush do merr mësim nga kjo *(nga Kur'ani)*.**
**13. Është këshillë në fletë të çmueshme.**
**14. Me vlerë të lartë e të ruajtur.**
**15. Në duar të udhëtuesve *(engjëjve udhëtues mes Allahut e njerëzve)*.**
**16. Të nderuar e të ruajtur.***
**17. Qoftë mallkuar, njeriu, sa mohues i fortë është ai!**
**18. Po prej çkafi e krijoi Ai atë?**
**19. Atë e krijoi prej një pikë uji dhe e përgatiti.**
**20. Pastaj atij ia lehtësoi rrugën.**
**21. Mandej atë e bëri të vdesë dhe atij i bëri varr *(të varrosët)*.**
**22. Pastaj kur të dojë Ai e ringjallë atë.**
**23. Jo! Ai nuk zbatoi atë që urdhëroi Ai.**
**24. Njeriu le të shikoje ushqimin e vet.**
**25. Ne lëshuam shi të mjaftueshëm.**
**26. Pastaj e çamë tokën sipas nevojës së bimës,**
**27. Dhe bëmë që në të të mbijnë drithëra,**
**28. Edhe rrush e perime,**
**29. Edhe ullinj e hurma,**
**30. Edhe kopshte të dendura,**
**31. Dhe pemë e kullosa.**
**32. Si mjete gjallërimi për ju dhe për bagëtinë tuaj.**
**33. E kur të vijë ushtima *(krisma e kijametit)*;**
**34. Atë ditë njeriu ikën prej vëllait të vet,**
**35. Prej nënës dhe prej babait të vet,**
**36. Prej gruas dhe prej fëmijëve të vet.**
**37. Atë ditë secilit njeri i mjafton çështja e vet.**
**38. Atë ditë do të ketë fytyra të shndritura,**
**39. Të buzëqeshura e të gëzuara.**
**40. Atë ditë do të ketë edhe fytyra të pluhëruara.**
**41. Që i ka mbuluar errësirë e zezë,**
**42. E të tillët janë ata mohuesit, mëkatarët.****

---

* Pejgamberi kishte qenë i angazhuar në një moment me parinë idhujtare kurejshite, me Shejbe, Utbe, Velid, Ummeje. Me ta ishte edhe Abasi. Ai i thërriste ta besojnë fenë islame dhe mendonte se nëse ata e pranojnë, do të shpëtonin nga vuajtjet, ata myslimanë që ishin të dobët, do të trimëroheshin e ta përqafonin fenë islame, edhe ata që ishin për fenë islame, por nuk kishin guxim ta shprehnin. Në atë moment vjen Abdullah ibni Ymmi Mektumi, djali i dajës së Hadixhës, që ishte i verbër dhe i drejtohet Pejgamberit ta mësojë nga Kur'ani i shpallur prej Zotit. Atë fjalë ia përsëritte sa herë Pejgamberit, duke mos ditur se Pejgamberi ishte në bisedë me parinë idhujtare. Ai gjest i Abdullahut nuk i pëlqeu Pejgamberit, prandaj nuk ia vë veshin sa duhet, dhe vazhdon =

= përpjekjet e veta me ata në të cilët kishte shpresë se do të vinin në fenë e drejtë.

Shpallet kjo pjesë e kësaj sure dhe Pejgamberit i jepet këshillë që të mos e mundojë veten me ata që janë të pasur dhe e ndiejnë veten se s'kanë nevojë për besim dhe për Zotin, pse ajo nuk është përgjegjësi jotja, por punë e Zotit - se kush do të besojë e kush jo. Ndërsa atë që ka besuar ta këshillojë dhe ta mësoje, pse ai duke qenë i vërber, dhe duke pasur frikë Allahun, ose duke pasur frikë nga armiqtë e ndoshta duke u frikësuar se do të rrëzohet,ngase nuk sheh, ka ardhur të kërkon ta mësosh.

Kur'ani është mësim,Këshillë, i shënuar në libër të çmueshëm të Allahut, me vlerë të lartë, i mbrojtur nga duart e ndryra, është në duar të engjëjve, të pejgamberëve të ndershëm e besnikë, në duar të dijetarëve të ndershëm islam deri në ditën e kijametit.

** Zoti e vraftë njeriun që i rritet mendja e nuk njeh Zotin dhe nuk mendon se çka ishte ai vetë, prej nga u krijua, kush e krijoi, kush i hapi rrugën e jetës dhe të fatbardhësisë, kush e mësoi që pasi të vdesë, të varroset e të mos hidhet në ndonjë humnerë si kafshët. Varrimi është një nderë që i bëhet vetëm njeriut prej të gjitha krijesave. Edhe ky është mësim nga Zoti.

Njeriu duhet të përpiqet në këtë jetë dhe duhet të zbatojë atë që ka urdhëruar Zoti, e të mos i sjellë vetes punën që në ditën e kijametit të ikë edhe prej më të dashurve, sepse atë ditë çdo njeri është i preokupuar me çështjet e veta, e nuk i bie në mend për të tjerët, ndodh që të ikë pse nuk e ka kryer obligimin e vet ndaj të afërmve. Ky është rregull i përgjithshëm edhe pse thuhet se i pari do të ikë Kabili prej Habilit, Ibrahimi prej babait, Nuhu e Luti prej grave të veta, Nuhu prej djalit.

Besimtarët punëmirë do të jenë me fytyra të bardha e të gëzuara, e refuzuesit e mësimeve të Zotit me fytyra të shëmtuara.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures Abese. Falënderoj Allahun e madhëruar!*

---

# SURETU ET TEKVIR
## KAPTINA 81

*E zbritur në Meke, pas sures El Mesed, ajete: 29*

*Kjo sure e shpallur në Meke rrah çështjet e besimit në përgjithësi, e çështjen e kijametit dhe atë të shpalljes i trajton si dy të vërteta të pamohueshme, të cilat i përkasin besimit.*

*Fillon me shpjegime rreth kijametit dhe me ndryshimet që do të bëhen në ekzistencë, duke filluar prej diellit e deri te të gjitha krijimet e tjera.*

*Shqyrton të vërtetën për shpalljen, shpjegon cilësitë e atij që e pranon atë dhe flet për popullin, të cilit i kumtohet ajo.*

*Quhet: "**Suretu Tekviri**" - Kaptina e palosjes, ngase dielli do të paloset e do t'i fshihet drita.*



## SURETU ET TEKVIR

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Kur dielli të jetë mbështjellur** *(dhe errësohet)*,
**2. Dhe kur yjet të kenë rënë** *(e shkapërderdhur)*,
**3. Dhe kur kodrat të kenë udhëtuar** *(e bërë pluhur në ajër)*,
**4. Dhe kur devetë e shtrenjta të lihen pa bari në fushë,**
**5. Dhe kur egërsirat të jenë bashkuar** *(tubuar)*.
**6. Dhe kur detet të vlojnë si zjarr i flakruar,**
**7. Dhe kur shpirtrat të jenë bashkuar.**
**8. Dhe kur të pyeten ato vajza të varrosura të gjalla,**
**9. Për çfarë mëkati ato janë mbytur,**
**10. Dhe kur fletushkat të jenë shpaluar,**
**11. Dhe kur qielli të jetë hequr,**
**12. Dhe kur xhehenemi të jetë ndezur fort,**
**13. Dhe kur xhenneti të jetë afruar,**
**14. Atëbotë njeriu do ta dijë se çka ka orfuar** *(të mirë ose të keqe)*:*
**15. Betohem fuqimisht në yjet që tërhiqen** *(ditën, e ndriçojnë natën)*,
**16. Që udhëtojnë e fshihen** *(si dreni në strofkë)*,
**17. Pasha natën kur ajo ia beh me errësirë.**
**18. Pasha agimin kur ia shkrep!**
**19. S'ka dyshim se ai** *(Kur'ani)* **është thënie e të dërguarit fisnik** *(që e pranoi prej Zotit)*.
**20. Që është i fortë dhe që ka vend të lartë te Zoti i Arshit.**
**21. Që është i respektuar atje** *(në mesin e engjëjve)* **dhe besnik.**
**22. Nuk është i marrë shoku juaj** *(Muhammedi)*!
**23. Dhe se ai e pat parë atë** *(Xhibrilin)* **në horizontin e qartë lindor.**
**24. Dhe ai nuk është që në të fshehtën** *(shpalljen)* **ka dyshim** *(ose ua lë mangu)*.
**25. Dhe ai** *(Kur'ani)* **nuk është thënie e djallit të mallkuar!**
**26. Pra, ku jeni, kah shkoni?**
**27. Ai** *(Kur'ani)* **s'është tjetër pos këshillë për njerëzit!**
**28. Për atë nga mesi që dëshiron të gjendet në të vërtetën.**
**29. Po ju nuk mundeni, por vetëm nëse dëshiron Allahu, Zoti i botëve!****

---

* Ajetet e cekura më sipër përshkruajnë gjendjen e ekzistencës në momentin e kijametit dhe të ditës së gjykimit.

Dielli errësohet, nuk bën më dritë, është palosur e mbështjellë si njeriu i dobët kur rri palë. Yjet biejnë nga qielli dhe shkapërderdhën, kodrat shkulen prej vendit dhe fluturojnë në ajër, devja në muajin e dhjetë të barrës, që është më e çmueshmja ndër arabë, lihet pa bari e kujdestar, egërsirat tubohen nga frika e kijametit, detet vlojnë e përplasin valët e tyre, shpirtrat bashkohen ose me trup, ose i miri me të mirin e i keqi me të keqin, vajzat që injorantët i varrosnin për së gjalli, do të pyetën për fajin e tyre, e përgjegjen ata që e bënë atë të zezë, hapën regjistrat =

= e punëve të njerëzve dhe lexohen, qielli hiqet si lëkura e deles prej trupit të saj, xhehenemi merr fuqi të madhe ndezëse e xhenneti u afrohet njerëzve të mirë, në mënyrë që të mos frikësohen, e atëherë çdo kush do ta kuptojë se çka ka përgatitur për atë ditë.

** Zoti xh. sh. betohet në disa krijime që kanë një rëndësi të madhe, ngase përmes tyre duket fuqia e pakufishme dhe mjeshtëria e përsosur e Zotit të madhërishëm: yjet që së bashku me diellin udhëtojnë, ditën sikur tërhiqen dhe fshihen, e natën ndriçojnë, nata që ia beh me atë errësirën e vet të lehtë në fillim e derisa ngryset plotësisht. Pas errësirës së natës ferku i agimit sikur shkrep dhe vjen duke u shtuar drita.

Betohet se Kur'ani fjalë e Zotit sjellë te Muhammedi përmes Xhibrilit, e ai gëzon një pozitë të lartë te Zoti, dhe është i nderuar e i respektuar prej engjëjve më të lartë, është i fuqishëm dhe besnik i sigurt. Muhammedi e ka parë atë lart në horizont kah lind dielli dhe prej tij e ka pranuar Kur'anin, e nuk është i marrë siç thoshin idhujtarët e nuk është i atillë që lë mangu diçka nga shpallja e të mos u lexoje e kumtojë. Pra, nuk është fjalë e dreqit, por kot, se ju e keni humbur rrugën. Kur'ani është këshillë për të gjithë ata që dëshirojnë të drejtohen në rrugë të drejtë, por edhe orientimi është me ndihmën e Zotit të gjithësisë.

*Falënderoj Allahun e madhëruar!*

---

# SURETU EL INFITAR
## KAPTINA 82

*E zbritur në Meke, pas sures Naziati, ajete: 19*

*Edhe kjo sure e shpallur në Meke, sikurse edhe ajo që ishte para saj, flet për përmbysjet që do të ndodhin në trupat qiellorë në ditën e kijametit. Në të përshkruhet njeriu si përbuzës ndaj të mirave që ia dha Zoti dhe përmendet shkaku i kësaj përbuzjeje.*

*Pas përshkrimit të ndarjes së njerëzve në dy grupe: në të mirë e në të këqij, përfundon me përshkrimin e ditës së kijametit, kur njerëzit do të jenë të zhveshur prej çdo fuqie kompetence, e i tërë sundimi atë ditë është vetëm i Allahut.*

*Quhet: "**Suretu El Infitar**" - sipas ajetit të parë që përshkruan çarjen e qiellit.*

## SURETU EL INFITAR

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. E kur të çahet qielli.**
**2. Dhe kur të shkapërderdhen yjet.**
**3. Dhe kur të përzihen detet.**
**4. Dhe kur të trazohen varret.**
**5. Atëbotë secili njeri e din se çka ka punuar dhe çka ka lënë prapa!**
**6. O ti njeri po ç'të mashtroi ty kundrejt Zotit tënd që është bujar e i urtë?**
**7. I cili të krijoi, të përsosi dhe të drejtoi.**
**8. Të formësoi në formën që Ai dëshiroi**
**9. Jo, nuk është ashtu. Ju përgënjeshtroni ditën e përgjegjësisë.**
**10. Kurse ndaj jush janë përcjellësit**
**11. Janë shkrues të ndershëm te Allahu.**
**12. Ata e dinë se çka punoni.**
**13. E s'ka dyshim se të mirët janë në kënaqësinë e përjetimeve** *(në xhennet).*
**14. Dhe se mëkatarët janë në xhehenem.**
**15. Aty futen ata ditën e gjykimit** *(të cilën nuk e besonin).*
**16. Dhe nuk kanë të larguar prej tij.**
**17. E ç'të mësoi ty se ç'është dita e gjykimit?**
**18. Përsëri, ç'të mësoi ty se ç'është dita e gjykimit?**
**19. Është dita kur askush, askujt nuk do të mund t'i ndihmojë asgjë; atë ditë e tërë çështja i takon vetëm Allahut!***

## SURETU EL MUTAFFIFINË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Të mjerët ata që mangu masin e peshojnë.**


الجزء الثلاثون سورة الانفطار

نصف الحزب ٥٩

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

إِذَا ٱلسَّمَآءُ ٱنفَطَرَتۡ ١ وَإِذَا ٱلۡكَوَاكِبُ ٱنتَثَرَتۡ ٢ وَإِذَا ٱلۡبِحَارُ
فُجِّرَتۡ ٣ وَإِذَا ٱلۡقُبُورُ بُعۡثِرَتۡ ٤ عَلِمَتۡ نَفۡسٞ مَّا قَدَّمَتۡ
وَأَخَّرَتۡ ٥ يَٰٓأَيُّهَا ٱلۡإِنسَٰنُ مَا غَرَّكَ بِرَبِّكَ ٱلۡكَرِيمِ ٦ ٱلَّذِي
خَلَقَكَ فَسَوَّىٰكَ فَعَدَلَكَ ٧ فِيٓ أَيِّ صُورَةٖ مَّا شَآءَ رَكَّبَكَ ٨
كَلَّا بَلۡ تُكَذِّبُونَ بِٱلدِّينِ ٩ وَإِنَّ عَلَيۡكُمۡ لَحَٰفِظِينَ ١٠ كِرَامٗا
كَٰتِبِينَ ١١ يَعۡلَمُونَ مَا تَفۡعَلُونَ ١٢ إِنَّ ٱلۡأَبۡرَارَ لَفِي نَعِيمٖ ١٣ وَإِنَّ
ٱلۡفُجَّارَ لَفِي جَحِيمٖ ١٤ يَصۡلَوۡنَهَا يَوۡمَ ٱلدِّينِ ١٥ وَمَا هُمۡ عَنۡهَا بِغَآئِبِينَ
١٦ وَمَآ أَدۡرَىٰكَ مَا يَوۡمُ ٱلدِّينِ ١٧ ثُمَّ مَآ أَدۡرَىٰكَ مَا يَوۡمُ ٱلدِّينِ
١٨ يَوۡمَ لَا تَمۡلِكُ نَفۡسٞ لِّنَفۡسٖ شَيۡـٔٗاۖ وَٱلۡأَمۡرُ يَوۡمَئِذٖ لِّلَّهِ ١٩

سُورَةُ ٱلۡمُطَفِّفِينَ

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

وَيۡلٞ لِّلۡمُطَفِّفِينَ ١ ٱلَّذِينَ إِذَا ٱكۡتَالُواْ عَلَى ٱلنَّاسِ يَسۡتَوۡفُونَ ٢
وَإِذَا كَالُوهُمۡ أَو وَّزَنُوهُمۡ يُخۡسِرُونَ ٣ أَلَا يَظُنُّ أُوْلَٰٓئِكَ أَنَّهُم
مَّبۡعُوثُونَ ٤ لِيَوۡمٍ عَظِيمٖ ٥ يَوۡمَ يَقُومُ ٱلنَّاسُ لِرَبِّ ٱلۡعَٰلَمِينَ ٦

٥٨٧

**2. Ata që kur matin prej njerëzve, për vete e plotësojnë,**

**3. E kur u matin të tjerëve ose u peshojnë, u lënë mangu.**

**4. A nuk e dinë të tillët se kanë për t'u ringjallur?**

**5. Në një ditë të madhe.**

**6. Në ditën kur njerëzit ngriten** *(prej varrezave)* **për të dalë para Zotit të botëve.**

---

* Pas përshkrimit të shkatërrimit të trupave qiellorë, përmendet trazimi i varreve që ka për qëllim ngritjen e njerëzve prej tyre, daljen në sipërfaqe. Atëbotë gjithkush do ta dijë se çfarë punësh të mira ka bërë dhe çfarë tradita të mira ka lënë pas, për të cilat do të shpërblehet. Po kështu vlen edhe për punën dhe traditën e keqe të lënë pas.

Njeriut i thuhet: si u mashtrove e nuk e falënderove Zotin tënd që është bujar e mëshirues, por është edhe ndëshkues i rreptë kundër kundërshtarëve. A thua dreqi të mashtroi duke të thënë: puno keq sa të duash, se Zoti është mëshirues, apo nuk besove fare në këtë ditë. A nuk e dite se engjëjt shënojnë çdo vepër tënden, e sot të mirët janë në xhennet, e të këqijt në xhehenem dhe askush nuk ka gjë në dorë pos Allahut.

*Falënderoj Allahun e madhëruar!*

# SURETU EL MUTAFFIFINË
## KAPTINA 83

*E zbritur në Meke, pas sures El Ankebutë dhe si duket është e fundit e shpallur në Meke, ajete: 36*

*Edhe kjo sure parashtron çështje që kanë të bëjnë me besimin e drejtë, e së pari u kërcënohet atyre që nuk e kanë frikë ditën e gjykimit, e i mashtrojnë njerëzit në masë e në peshojë, pra nuk e kryejnë detyrën si ka urdhëruar Zoti.*

*Në këtë sure bëhet fjalë për shënimet që mbajnë engjëjt për punën e njerëzve dhe për ata kriminelë që në këtë botë janë tallur me besimtarët.*

*Quhet: "**Suretul Mutaffifinë**" - kaptina për ata që mashtrojnë në masë e peshojë.*



**7. Jo, të mos rrinë gafil! Se shënimet e veprave të mëkatarëve janë në Sixhxhin** *(në një libër shënimesh të të këqijave më të dëmshme).*
**8. E, ku e di ti se ç'është Sixhxhin-i?**
**9. Ai është një libër i qendisur** *(në një qeli në fund të burgut).*
**10. Atë ditë është shkatërrimi për gënjeshtarët.**
**11. Të cilët nuk e besojnë ditën e përgjegjësisë.**
**12. E atë ditë nuk e mohon kush, përveç atij që ka sharruar tepër në mosbesim e në punë të këqija.**
**13. E që kur i lexohen atij argumentet Tona, thotë: "Legjenda të të parëve!"**
**14. Jo, nuk është ashtu! Por të këqijat që i punuan, zemrat e tyre ua mbuluan.**
**15. Jo dhe jo! Atë ditë do të jenë të penguar prej** *(ta shohin)* **Zotit të tyre.**
**16. Pastaj ata do të hyjnë në xhehenem.**
**17. Dhe do t'u thuhet: "Ky është ai të cilin e keni përgënjeshtruar!"***
**18. Jo, nuk janë të njëjtë! Se libri i të mirëve gjendet në Il-lijjinë!**
**19. E ku e di ti se çka është Il-lijjunë?**
**20. Është një libër i qendisur qartë.**
**21. Të cilin e dëshmojnë engjëjt që janë më të afërmit.**
**22. E s'ka dyshim se vepërmirët janë në përjetime e kënaqësi** *(në xhennet).*
**23. Të mbështetur në kolltukë vështrojnë.**
**24. Në fytyrat e tyre mund të kuptosh kënaqësinë e përjetimeve.**
**25. U jepet të pijnë pije në enë të mbyllura.**
**26. Pije që në fund asaj i vjen era misk? E për shpërblim të tillë le të garojnë ata që lakmojnë të mirën.**
**27. Dhe përzierja e asaj pije është me tesnim** *(uji më i mirë).*
**28. Krua nga i cili do të pijnë më të afërmit e Zotit.**
**29. Mëkatarët ishin ata të cilët i përqeshnin ata që besuan.**
**30. Dhe kur kalonin** *(besimtarët)* **pranë tyre** *(idhujtarëve)*, **ata ia bënin me sy njëri-tjetrit.**
**31. E kur ktheheshin te familjet e veta, ktheheshin të kënaqur.**
**32. Dhe kur i shihnin ata** *(besimtarët)*, **thoshin: "S'ka dyshim se këta** *(besimtarët)* **janë të humbur!"**
**33. Po Ne, nuk i caktuam ata** *(idhujtarët)* **si rojë të atyre** *(besimtarëve).*
**34. E sot,** *(në ditën e gjykimit)*, **ata që besuan do të tallen me jobesimtarët.**

---

* Kur përshkruhet përgjegjësia para Allahut në një ditë të madhe, në ditën kur njerëzit dalin para Zotit, dhe kur gjykon Zoti i botëve, vetvetiu kuptohet se sa mëkat i madh është mashtrimi në të matur e në të peshuar. Njerëzit që bëjnë vepër të tillë, konsiderohen se nuk e besojnë ringjalljen.
Sixhxhini është burg, e këtu fjala është për një vend të ngushtë në fund të xhehenemit, ku janë të ruajtura shënimet e veprave më të shëmtuara e ku do të jetë edhe vendi i mëkatarëve të tillë.
Paraqitja para Zotit për llogari është aq tronditëse, sa Pejgamberi ka thënë: "Dikush prej njerëzve do të zhytet në djersën e vet deri në veshë!"

Ditën e gjykimit e mohojnë vetëm ata që kanë kaluar çdo kufi në punë të liga, e ngase ato vepra të tyre të këqija i kanë ndryshuar, kanë kapluar dhe nxirë zemrat e tyre, andaj ata nuk do të lejohen ta shohin Zotin e madhëruar, si lejohen të mirët.

"**Rane, rejn**" - do të thotë mbuluar, kapluar, nxirë. Çdo vepër e keqe shënohet pikë e zezë në zemrën e njeriut, nëse ai pendohet, ajo hiqet,e nëse vazhdon edhe me të tjera, ato ia mbulojnë zemrën në tërësi dhe atëherë nuk mund t'i pranojë këshillat e mira.

---

# SURETU EL INSHIKAK
## KAPTINA 84

*E zbritur në Meke, pas sures El Infitar, ajete: 25*

*Në fillim të kësaj kaptine përshkruhen ndryshimet që do të bëhen në këtë ekzistencë me rastin e kijametit, mandej bëhet fjalë per përpjekjet dhe mundimet e njeriut për t'ia siguruar vetes jetesën, për të mirat ose për të këqijat, që do t'i fitojë gjatë asaj përpjekjeje.*

*Në fund u bëhet një kërcënim idhujtarëve, të cilët kanë për ta përjetuar trishtimin e ditës së kijametit dhe hyrjen në zjarr për shkak se nuk u besojnë argumenteve të Zotit.*

*Quhet: "**Suretul Inshikak**" - kaptina e çarjes, ose e bindjes ngase në fillim përmendet përulja e qiellit ndaj urdhërit të Zotit.*

**35. Duke qëndruar të mbështetur** *(besimtarët)* **në kolltukë e duke shikuar.**

**36. A thua a u shpërblyen jobesimtarët për atë që punuan?** *(Po)****

## SURETU EL INSHIKAK

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Kur të pëlcet qielli.**

**2. T'i bindet urdhërit të Zotit të vet, ashtu si takoi.**

**3. Dhe kur toka të shtrihet në gjerësinë e saj.**

**4. E të nxjerr çka ka brenda e të çlirohet,**

**5. Dhe t'i bindet Zotit të saj, ashtu i takoi.**

**6. O ti njeri, vërtet ti përpiqesh me një përpjekje të madhe që çon te Zoti yt, e atë** *(përpjekje)* **do ta gjesh.**

**7. E përsa i përket atij që libri i vet i jepet nga e djathta,**

**8. Ai do të llogaritet me një llogari të lehtë,**

**9. Do të kthehet te familja e vet i gëzuar.**

**10. E përsa i përket atij që libri i vet i jepet pas shpinës,**

**11. Ai do t'i ndjellë vetës shkatërrim,**

**12. Dhe do të hyjë në zjarr të ndezur fort.**

**13. Ai ka qenë i gëzuar në familjen e vet,**

**14. Dhe ka menduar se nuk ka për t'u kthyer.**

**15. Po, se, vërtet Zoti i tij gjithnjë e ka parë atë.**

**16. Betohem në kuqërrimin e horizontit pas perëndimit,**

**17. Dhe në natën dhe çka ajo tubon,**

**18. Dhe në hënën kur ajo është e plotë.**

**19. Ju patjetër do të përjetoni gjendje pas gjendjeje.**

**20. E, çka kanë ata që nuk besojnë?**


الجزء الثلاثون سورة الانشقاق
عَلَى ٱلْأَرَآئِكِ يَنظُرُونَ ٣٥ هَلْ ثُوِّبَ ٱلْكُفَّارُ مَا كَانُوا۟ يَفْعَلُونَ ٣٦
سُورَةُ ٱلِانشِقَاقِ
بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ
إِذَا ٱلسَّمَآءُ ٱنشَقَّتْ ١ وَأَذِنَتْ لِرَبِّهَا وَحُقَّتْ ٢ وَإِذَا ٱلْأَرْضُ مُدَّتْ
٣ وَأَلْقَتْ مَا فِيهَا وَتَخَلَّتْ ٤ وَأَذِنَتْ لِرَبِّهَا وَحُقَّتْ ٥ يَٰٓأَيُّهَا
ٱلْإِنسَٰنُ إِنَّكَ كَادِحٌ إِلَىٰ رَبِّكَ كَدْحًا فَمُلَٰقِيهِ ٦ فَأَمَّا مَنْ أُوتِىَ
كِتَٰبَهُۥ بِيَمِينِهِۦ ٧ فَسَوْفَ يُحَاسَبُ حِسَابًا يَسِيرًا ٨ وَيَنقَلِبُ
إِلَىٰٓ أَهْلِهِۦ مَسْرُورًا ٩ وَأَمَّا مَنْ أُوتِىَ كِتَٰبَهُۥ وَرَآءَ ظَهْرِهِۦ ١٠ فَسَوْفَ
يَدْعُوا۟ ثُبُورًا ١١ وَيَصْلَىٰ سَعِيرًا ١٢ إِنَّهُۥ كَانَ فِىٓ أَهْلِهِۦ مَسْرُورًا ١٣
إِنَّهُۥ ظَنَّ أَن لَّن يَحُورَ ١٤ بَلَىٰٓ إِنَّ رَبَّهُۥ كَانَ بِهِۦ بَصِيرًا ١٥ فَلَآ أُقْسِمُ
بِٱلشَّفَقِ ١٦ وَٱلَّيْلِ وَمَا وَسَقَ ١٧ وَٱلْقَمَرِ إِذَا ٱتَّسَقَ ١٨
لَتَرْكَبُنَّ طَبَقًا عَن طَبَقٍ ١٩ فَمَا لَهُمْ لَا يُؤْمِنُونَ ٢٠ وَإِذَا قُرِئَ
عَلَيْهِمُ ٱلْقُرْءَانُ لَا يَسْجُدُونَ ۩ ٢١ بَلِ ٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟ يُكَذِّبُونَ
٢٢ وَٱللَّهُ أَعْلَمُ بِمَا يُوعُونَ ٢٣ فَبَشِّرْهُم بِعَذَابٍ أَلِيمٍ ٢٤
إِلَّا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ وَعَمِلُوا۟ ٱلصَّٰلِحَٰتِ لَهُمْ أَجْرٌ غَيْرُ مَمْنُونٍ ٢٥
٥٨٩

**21. Dhe kur u lexohet atyre Kur'ani, nuk përulen** *(nuk bien në sexhde)***?**

**22. Përkundrazi, ata që nuk besuan edhe përgënjeshtrojnë?**

**23. E Allahu e di më së miri se çka mbajnë fshehtë ata!**

**24. Lajmëroji, pra me një dënim të dhëmbshëm.**

**25. Me përjashtim të atyre që besuan e bënë vepra të mira,të cilët kanë shpërblim të vazhdueshëm!****

---

* **"Il-lijjunu"** - vendi më i lartë ku janë të ruajtura shënimet e veprave të njerëzve të mirë, vepra që gjenden në mbikëqyrjen e engjëjve më të lartë. Ata janë në xhennet dhe nga vetë fytyra e tyre mund të vërehet se ata janë të shpërblyer më së miri, u jepet të pijnë verë në gota të mbylluara dhe kur të pihet ajo i vjen era misk sepse është përzier me një ujë që është më i miri që buron nga kroi, prej të cilit pijnë njerëzit më të afërt të Zotit.

Idhujtarët i përqeshnin myslimanët me ironi dhe e ndjenin veten të kënaqur pse bënin ashtu, bile u thoshin myslimanëve se janë njerëz të humbur, pse janë dhënë pas jetës tjetër, duke i lënë kënaqësitë e epshit në këtë botë. Idhujtarët do të duhej ta dinin se nuk mund t'i vlerësojnë veprat e myslimanëve, sepse ato i vlerëson Zoti. E kur besimtarët vendosen në xhennet, prej nga mund të shikojnë idhujtarët në vuajtje e zjarr, me ç'rast ua kthejnë atë tallje që ata e bënin në dynja dhe bëjnë pyetje në shenjë vërtetimi: a e gjetën idhujtarët atë që e merituan? Përgjegjja ishte: =

= se po, përderisa janë futur në xhehenem.
*Falënderoj Allahun e madhëruar!*

** Në pesë ajetet e para përshkruhet se si trupat e mëdhenj të ekzistencës i përulen dhe i binden urdhërit të Zotit në vigjilje të kijametit. Qielli çahet, toka duket më e gjerë, ngase kodrat nuk ekzistojnë më. Toka i hedh jashtë të vdekurit dhe lirohet.

Njeriu për çdo moment përpiqet që më veprat e tij, qofshin të mira o të këqija, t'i afrohet vdekjes, t'i afrohet momentit kur veprat e veta do t'i gjejë para Zotit.

Ai që është ruajtur e ka bërë vepra të mira, atij shënimet i vijnë nga ana e djathtë, e cila është shenjë se atij i paraqitet llogaria pa hyrë në detaje, pse të mirat i shpërblehen e të këqijat i shlyhen; ai pra, i gëzuar kthehet në mesin e të vetëve.

Ai që ka bërë të këqija, shënimet i vijnë pas dhe ai e mallkon veten, sepse ai do të jetë në zjarr. Ai sa ishte në dynja asnjëherë nuk u kujtua se ç'është duke vepruar dhe mendoi se nuk do të dalë para Zotit.

Këtu Kur'ani sërish u kthehet disa dukurive të kësaj bote në të cilat Zoti betohet se do të përjetoni vështirësi pas vështirësive, duke filluar prej vdekjes e deri në fund në xhennet ose në xhehenem. Idhujtarët as nuk besuan, as nuk iu përulën Zotit kur u lexohej Kur'ani, por bile edhe nuk e besuan si shpallje të Zotit, e mendonin se Zoti nuk e di çka mbajnë ata në zemra. Shpërblimet njerëzve të mirë kurrë nuk u ndërprehen.
*Falënderuar qoftë Allahu i madhëruar!*

---

# SURETU EL BURUXHË
## KAPTINA 85

*E zbritur në Meke, pas sures Esh Shemsu, ajete: 22*

*Kjo sure e shpallur në Meke, përmbledh çështje rreth besimit. Në fillim, pas betimit në qiellin me yje, në ditën e kijametit, në pejgamberë e njerëz, u bëhet një vështrim viktimave që ranë për hir të besimit.*

*Kriminelëve u tërhiqet vërejtja me dënim nga Zoti i madhëruar, ashtu si e dënoi edhe popullin e faraonit dhe të Themudit.*

*Quhet: "**Suretul Buruxhi**" - kaptina e galaktikës, ngase në fillim përmendet qielli nëpër të cilin udhëtojnë yjet.*



## SURETU EL BURUXHË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Pasha qiellin me plot yje,**

**2. Pasha ditën e premtuar,**

**3. Pasha atë që dëshmon dhe atë që dëshmohet!**

**4. Mallkuar qofshin ata të zotët e hendeqeve,**

**5. Të zjarrit me plot lëndë djegëse,**

**6. Kur ata rrinin ulur rreth tij,**

**7. Dhe dëshmonin atë që bënin me besimtarët.**

**8. E nuk patën pse t'i urrejnë, përveç që e besuan Allahun, ngadhënjyesin, të lavdëruarin,**

**9. Të cilit i takon sundimi i qiejve e i tokës;, e Allahu është dëshmitar i çdo sendi.**

**10. Është i sigurt se ata që i sprovuan besimtarët dhe besimtaret dhe nuk u penduan; ata kanë dënimin e xhehenemit dhe dënimin e djegies.**

**11. Ata që besuan dhe bënë vepra të mira, ata kanë xhennete nën të cilët burojnë lumenj, e ai është suksesi më i madh.***

**12. Është e vërtetë se goditja e Zotit tënd është e fortë.**

**13. Në të vërtetë, Ai është që e fillon** ***(krijimin)*** **dhe e rikthen.**

**14. Ai është që falë mëkatet, është i dashur.**

**15. Është i zoti i Arshit, të madhëruar!**

**16. E punon atë që dëshiron.**

**17. A të ka ardhur ty lajmi i ushtrive,**

**18. Të faraonit dhe të Themudit?**

**19. Por, këta që mohuan** ***(idhujtarët)*****, vazhdojnë me gënjeshtër.**

**20. Po Allahu ata i ka rrethuar** ***(nuk mund t'i shpëtojnë)*****!**

**21. Përkundrazi,** ***(ata që gënjejnë)*****, ai është Kur'an i famshëm.**

**22. Në një pllakë të ruajtur mirë** ***(në Levhi Mahfudhë)*****.**

---

* Dita e premtuar është dita e kijametit, ndërsa dëshmues janë pejgamberët që dëshmojnë për njerëzit. Por dëshmuese është edhe dita e xhumasë, e cila dëshmon se çka punojnë besimtarët në të, ose dita në Arafat, e ka edhe mendime të tjera.

As-habi Uhdudë, ishin sundues që i mundonin besimtarët dhe i digjnin në hendeqe. Mendohet për një sundues persian, për një jehudi, ndërsa një hadith të cilin e transmeton Ahmedi,Muslimi, Nesaiu, thuhet se fjala është për një besimtar të ri dhe për një falltor. Hadithi është shumë i gjatë. Sido që të jetë, kriminelët e tillë janë të mallkuar prej Zotit, pse i munduan besimtarët; të tillë ishin edhe idhujtarët mekas, të cilët i urrenin myslimanët për shkak se besuan një Zot.Por të mos harrojnë se grushti i Zotit është i ashpër dhe atë nuk ka kush që mund ta pengojë, e Kur'ani është i famshëm, edhe pse ata nuk e besojnë.

*Falënderoj Allahun e madhëruar!*

# SURETU ET TARIK
## KAPTINA 86

*E zbritur në Meke, pas sures El Beled, ajete: 17*

*Në thelb të tematikës së kësaj sureje qëndron besimi në ringjallje dhe përgjegjësi për vepra, andaj shtron disa argumente mbi fuqinë e Zotit dhe argumente për Kur'anin si mrekulli.*

*Quhet: "**Suretut Tarik**", ngase përmendet ylli trokitës, ndriçues.*

---

# SURETU EL A'ËLA
## KAPTINA 87

*E zbritur në Meke, pas sures Et Tekvir, ajete: 19*

*Në pika të shkurtëra kjo sure shtron:*
*- cilësitë e larta të Zotit të madhëruar,*
*- shpalljen e Kur'anit, vulës së pejgamberëve dhe lehtësimin e nxënies së tij,*
*- këshillën e mirë prej të cilës përfitojnë zemrat e gjalla.*

*Quhet: "**Suretul A'ëla**", ngase fjala është për madhërinë e Zotit që është më i larti.*

## SURETU ET TARIK

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Pasha qiellin dhe yllin ndriçues** *(të natës)***!**

**2. E ku e di ti se çka është tariku - trokitësi?**

**3. Ai është ylli që shpon** *(errësirën me dritë)***.**

**4. Nuk ka asnjë njeri që ndaj tij të mos ketë përcjellës.**

**5. Le të shikojë njeriu se prej çkahit është krijuar?**

**6. Ai është krijuar prej një uji që hidhet fuqishëm,**

**7. E që del nga kurrizi i shpinës dhe dërrasa e gjoksit.**

**8. E s'ka dyshim se Ai ka fuqi ta riktheje në jetë atë.**

**9. Ditën kur do të gjurmohen të fshehtat.**

**10. E ai** *(njeriu)* **nuk ka as forcë as ndihmtarë.**

**11. Pasha qiellin që kohë pas kohe kthehen me shi.**

**12. Edhe tokën që çahet për bimë.**

**13. Është e vërtetë se ai** *(Kur'ani)* **është një fjalë që dallon - gjykon.**

**14. Nuk është ai i parëndësishëm** *(lojë e kotë)***!**

**15. Ata vërtet bëjnë kurtha.**

**16. Po edhe Unë përgatis dështimin e kurtheve të tyre!**

**17. E ti jobesimtarëve jepu afat, afatizoi ata pak!***

## SURETU EL A'ËLA

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Madhëroje larg të metave Zotin tënd, më të lartësuarin!**

**2. I cili krijoi dhe përsosi,**

**3. Dhe i cili përcaktoi e orientoi,**

**4. Dhe i cili mundësoi mbirjen e kullosës.**

**5. E pastaj atë e bëri mbeturinë të zezë.**



**6. Ne do ta lexojmë ty e nuk do ta harrosh** *(Kur'anin)***.**

**7. Përveç asaj që Allahu dëshiron. Ai e di të haptën e të fshehtën.**

**8. Dhe Ne do të drejtojmë ty në më të lehtën.**

**9. E ti këshillo aty ku këshilla bën dobi.**

**10. Do të këshillohet ai që ka frikë.**

**11. E do t'i shmanget asaj, ai që është shumë i keq,**

**12. I cili do të hyjë në zjarrin e madh.**

**13. Dhe aty as nuk do të vdesë, as nuk do të jetojë.**

**14. Ka shpëtuar ai që është pastruar.**

**15. Që e përkujton madhërinë e Zotit të vet dhe falet.**

---

* Zoti xh. sh. betohet se çdo njeri ka përcjellës, i cili përcjell punën e tij, ose ka mbrojtës që e ruan prej rreziqeve.

Prej ujit të burrit, që del prej boshtit kurrizor dhe ujit të gruas, që del prej gjoksit të saj, Zoti e krijon njeriun; pra Ai ka fuqi ta ringjallë.

Dita e gjykimit është moment që zbulon çka mbahej fshehtë, bindje e qëllime, e njeriu as vetë nuk ka fuqi të mbrohet, e nuk ka as ndihmës.

Dredhitë e idhujtarëve Zoti i asgjëson.

*Mbaroi përkthimi i kësaj sureje, falënderoj Allahun e madhëruar!*

# SURETU EL GASHIJE
## KAPTINA 88

*E zbritur në Meke, pas sures Edh Dharijati, ajete: 26*

*Kjo sure e shpallur në Meke, sjell argumente të nevojës së domos-doshme për besim dhe ato i përqëndron në dy pika si më kryesore:*
*- në argumentet që dokumentojnë për fuqinë e një Zoti krijues dhe numëron disa prej tyre, dhe*
*- në faktet që dokumentojnë se kjo ekzistencë do të ketë fundin e vet, por katastrofa e saj do të jetë e tmerrshme.*
*Quhet: **"Suretul Gashijeti"** - kaptina e kaplimit, ngase belaja e kijametit i kaplon njerëzit me ato veçoritë e tij.*

**16. Po ju po i jepni përparësi jetës së kësaj bote,**

**17. E dihet se jeta e botës tjetër është më e dobishme dhe e përjetshme.**

**18. Vërtet, kjo *(këshillë)* gjendej edhe në broshurat e para:**

**19. Në broshurat e Ibrahimit dhe të Musait.***

## SURETU EL GASHIJE

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. A të erdhi ty lajmi për belanë që kaplon *(kijameti)*?**
**2. Atë ditë sheh fytyra të përulura.**
**3. Të lodhura e të rraskapitura *(nga mundimi)*.**
**4. Ato hyjnë në zjarrin të ndezur fort.**
**5. U jepet të pijnë prej një kroi të valë.**
**6. Ata nuk kanë ushqim tjetër pos një barishte me ferra helmuese.**
**7. Që as nuk jep fuqi, as nuk largon uri.**
**8. Atë ditë sheh fytyra të ndritshme.**
**9. Të kënaqura për veprimet e veta,**
**10. Në xhennet të shkallës së lartë,**
**11. Aty nuk dëgjojnë fjalë të pakëndshme,**
**12. Aty ka kroje që rrjedhin,**
**13. Aty kanë shtretër të lartë,**
**14. Dhe gastare të vëna pranë,**
**15. Edhe jastëkë të renduar për mbështetje,**
**16. Edhe qilima të shtruar.**
**17. A nuk i shikojnë devet se si janë krijuar?**
**18. Edhe qiellin se si është ngritur lart!**
**19. Edhe kodrat se si janë venduar!**
**20. Edhe tokën se si është shtruar!**



**21. E ti pra, këshillo, se je vetëm përkujtues,**
**22. Ti ndaj tyre nuk je mbizotërues!**
**23. Përveç atij që zbrapset e nuk beson,**
**24. Allahu atë me vuajtje të mëdha e dënon.**
**25. Vetëm te Ne kthimin e kanë.**
**26. Dhe vetëm detyrë Jona është llogaria e tyre.* ***

* Zotin e madhëruar duhet adhuruar pastër dhe nuk duhet Atij shoqëruar asgjë.

Ai e krijoi njeriun me një mjeshtëri të përsosur dhe Ai çdo krijese ia përcaktoi veçoritë e saj dhe e orientoi të dijë t'i shfrytëzojë ato. Pejgamberit i tha se Ne do ta mësojmë Kur'anin e ti nuk do ta harrosh, përpos ndonjë pjese që Allahu dëshiron ta harrosh, sikur që një herë i ndodhi e harroi në namaz, e shokët ia përkujtuan. Do të drejtojmë në sheriat që do të jetë i lehtë, e sheriati islam është më i lehti i të gjitha sheriateve që ekzistuan. Ti këshillo me Kur'an, se ai që frikësohet prej dënimit do të përfitojë, e ai i prishuri nuk përfiton, por hyn në xhehenem ku as nuk mund të vdesë, as nuk mund të jetojë.

Kush e pastron veten prej punëve të këqija, e përkujton Zotin dhe i lutet, ai është i shpëtuar. Këto këshilla qenë edhe në suhufet e Ibrahimit e të Musait; në të vërtetë, kjo përmbajtje e jo edhe ky tekst, sepse Kur'ani është vetëm në arabishte, e ato kanë qenë në gjuhë tjetër, pra, jo Kur'an.

*Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*

=

** Dita e kijametit quhet edhe gashije, mbulim, kaplim, sepse e keqja e asaj dite përfshin të gjitha krijisat. Në atë ditë do të ketë fytyra të zbehta e të shëmtuara, sepse kanë punuar punë të këqija, janë munduar e lodhur dhe ato punë janë shkak që t'i fusin në xhehenem, në zjarr me temperaturë të lartë, ku nuk kanë çka të pijnë tjetër, vetëm se ujë shumë të valë dhe ushqim të keq. Përmendet një bimë me ferra, që nuk e ha tjetërkush përveç deves, madje vetëm sa është e njomë. Ky lloj ushqimi as nuk jep fuqi e as nuk ngop.

Në anën tjetër, atë ditë ka fytyra të shkëlqyera, sepse janë të kënaqura me veprat e mira që kanë bërë, e tash janë shpërblyer me xhennet. "**Ekvab**" nënkuptojnë enët si gota pa vegë *(e këtu përdorëm termin "gastare").*

Zoti xh. sh. thërret njerëzit të shikojnë me vëmendje dhe në mënyrë serioze krijimin e devesë, e cila është specifike edhe për diturinë e sotme; le të shikojnë qiellin si është ngritur si kulm, por pa shtylla, tokën e përshtatur për jetë, kodrat e venduara si shtylla të tokës. Këto krijime e krijesa janë përmendur në mënyrë sipërfaqësore, aq sa ai popull i atëhershëm ka mundur t'i kuptojë, përndryshe, çdo fjalë e thënë për këto krijesa ka një domethënie të thellë për të arriturat e tashme.

Në fund i thuhet Pejgamberit se detyrë jotja është këshillimi, përkujtimi, e jo me dhunë të pranojnë fenë e Zotin, sepse kundërshtarët nuk mund të ikin e të shpëtojnë; ata te Zoti do të shkojnë dhe Ai u jep atë që e meritojnë.

*Falënderoj Allahun e madhëruar!*

# SURETU EL FEXHR
## KAPTINA 89

*E zbritur në Meke, pas sures El Lejli, ajete: 30*

*Kjo sure, si më kryesoret shqyrton tri çështje:*
*- ngjarjet e popujve kundërshtarë të pejgamberëve,*
*- ligjet e Zotit në këtë jetë me të cilat provohen njerëzit dhe*
*- gjendjen e njerëzve në momentin e kijametit dhe përfundimin e tyre.*

*Quhet: "**Suretul Fexhri**" - kaptina e agimit, ngase Zoti betohet në agimin dhe në dukuri të tjera të rëndësishme.*



## SURETU EL FEXHR

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Pasha agimin!**
**2. Pasha dhjetë netët!**
**3. Pasha çiftin dhe pasha tekin!**
**4. Pasha natën që shkon!**
**5. A janë këto betime për të mençurin?**
**6. A nuk e di ti se ç'bëri Zoti yt me Ad-in?**
**7. Me banorët e Iremit me ndërtesa të larta?**
**8. Që si ata** *(populli Ad)* **nuk është krijuar askush në tokë!**
**9. Dhe me Themudin, të cilët shpuan shkëmbinj në luginën** *(kura)*,
**10. Dhe me faraonin i fortikifuar me tenda** *(ushtarake)*!
**11. Të cilët e tepruan me krime në tokë.**
**12. Dhe në të shtuan shkatërrimin.**
**13. E Allahu kundër tyre lëshoi lloj-lloj dënimesh.**
**14. Pse Zoti yt është që përcjell** *(u rri në pritë)*.
**15. E njeriu, kur e sprovon Zoti i tij, e nderon dhe e begaton, ai thotë: "Zoti im më ka nderuar!"**
**16. Por, kur për ta sprovuar ia pakëson furnizimin** *(e varfëron)*, **ai thotë: "Zoti im më ka nënçmuar!"**
**17. Jo, nuk është ashtu! Por** *(punoni edhe më zi)* **ju nuk përfillnit bonjakun,**
**18. Nuk cytni njëri-tjetrin për ta ushqyer të varfërin.**
**19. Dhe ju e hani me të madhe trashëgimin** *(padrejtë)*.
**20. Dhe pasurinë e doni së tepërmi.**
**21. Jo, mosni ashtu! Kur të dridhet toka njëpasnjëshëm!**
**22. Dhe kur të vijë Zoti yt dhe engjëjt qëndrojnë radhë-radhë!**
**23. Dhe atë ditë sillet xhehenemi, e atëherë njeriut i bie në mend e prej nga atij përkujtimi?**

# SURETU EL BELED
## KAPTINA 90

*E zbritur në Meke, pas sures Kaf, ajete: 20*

*Edhe kjo sure ka për qëllim përforcimin e besimit në përgjithësi dhe përqëndrohet më tepër në besim ndaj përgjegjësisë para Zotit.*

*Zoti betohet në qytetin e shenjtë, në Mekën, në të cilin gjendej edhe Muhammedi, e për të dhënë shenjë për famën dhe për pozitën e lartë të tij te Zoti.*

*U tërhiqet vërejtja jobesimtarëve mekas, të cilët ishin të mashtruar në fuqinë e tyre. Përmenden disa momente të vështira në ditën e kijametit dhe sidomos me rastin e ndarjes së njerëzve në dy grupe.*

*Quhet: "**Suretul Beledi**" - ngase përmendet qyteti, në të cilin ishte edhe Pejgamberi.*

**24. E thotë: "Ah, i gjori unë, sikur të isha parapërgatitur për jetën time!"**

**25. Atë ditë askush nuk mund të dënojë si Ai.**

**26. Dhe askush si Ai nuk mund të lidhë në pranga.**

**27. O ti shpirt i bindur plotësisht!**

**28. Kthehu te Zoti yt i vetëkënaqur e i pranuar!**

**29. Hyn në turmën e robërve të Mi!**

**30. Dhe hyn në xhennetin tim!***

## SURETU EL BELED

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Betohem në këtë qytet!**

**2. E ti je që gjendesh në këtë qytet!**

**3. Betohem në prindin dhe në atë që lind prej tij!**

**4. Vërtet, Ne e krijuam njeriun në vështirësi të njëpasnjëshme.**

**5. A mendon ai, se atë nuk mund ta mposhtë askush?**

**6. E thotë: "Unë kam shpenzuar shumë pasuri!"**

**7. A mendon ai se atë askush nuk e ka parë?**

**8. A nuk i dhamë Ne atij dy sy?**

**9. Edhe gjuhë e dy buzë?**

**10. Dhe i sqaruam atij për të dy rrugët.**

**11. E ai nuk u hodh në përpjetëzen** *(rrugë e vështirë-qafmalit)***?**

**12. E ç'gjë të mësoi ty se ç'është Akabe** *(rruga e vështirë)***?**

**13. Është lirimi i një skllavi,**

**14. Ose dhënia e ushqimit në kohën kur mbretëron uria:**

**15. Ndonjë jetimi që është i afërt,**



سُورَةُ البَلَد — الجُزۡءُ الثَّلَاثُونَ

يَقُولُ يَٰلَيۡتَنِي قَدَّمۡتُ لِحَيَاتِي ٢٤ فَيَوۡمَئِذٖ لَّا يُعَذِّبُ عَذَابَهُۥٓ أَحَدٞ ٢٥
وَلَا يُوثِقُ وَثَاقَهُۥٓ أَحَدٞ ٢٦ يَٰٓأَيَّتُهَا ٱلنَّفۡسُ ٱلۡمُطۡمَئِنَّةُ ٢٧ ٱرۡجِعِيٓ
إِلَىٰ رَبِّكِ رَاضِيَةٗ مَّرۡضِيَّةٗ ٢٨ فَٱدۡخُلِي فِي عِبَٰدِي ٢٩ وَٱدۡخُلِي جَنَّتِي ٣٠

سُورَةُ البَلَد

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

ربع الحزب ٦٠

لَآ أُقۡسِمُ بِهَٰذَا ٱلۡبَلَدِ ١ وَأَنتَ حِلُّۢ بِهَٰذَا ٱلۡبَلَدِ ٢ وَوَالِدٖ وَمَا وَلَدَ
٣ لَقَدۡ خَلَقۡنَا ٱلۡإِنسَٰنَ فِي كَبَدٍ ٤ أَيَحۡسَبُ أَن لَّن يَقۡدِرَ عَلَيۡهِ
أَحَدٞ ٥ يَقُولُ أَهۡلَكۡتُ مَالٗا لُّبَدًا ٦ أَيَحۡسَبُ أَن لَّمۡ يَرَهُۥٓ أَحَدٌ
٧ أَلَمۡ نَجۡعَل لَّهُۥ عَيۡنَيۡنِ ٨ وَلِسَانٗا وَشَفَتَيۡنِ ٩ وَهَدَيۡنَٰهُ
ٱلنَّجۡدَيۡنِ ١٠ فَلَا ٱقۡتَحَمَ ٱلۡعَقَبَةَ ١١ وَمَآ أَدۡرَىٰكَ مَا ٱلۡعَقَبَةُ ١٢
فَكُّ رَقَبَةٍ ١٣ أَوۡ إِطۡعَٰمٞ فِي يَوۡمٖ ذِي مَسۡغَبَةٖ ١٤ يَتِيمٗا ذَا مَقۡرَبَةٍ
١٥ أَوۡ مِسۡكِينٗا ذَا مَتۡرَبَةٖ ١٦ ثُمَّ كَانَ مِنَ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَتَوَاصَوۡاْ
بِٱلصَّبۡرِ وَتَوَاصَوۡاْ بِٱلۡمَرۡحَمَةِ ١٧ أُوْلَٰٓئِكَ أَصۡحَٰبُ ٱلۡمَيۡمَنَةِ ١٨ وَٱلَّذِينَ
كَفَرُواْ بِـَٔايَٰتِنَا هُمۡ أَصۡحَٰبُ ٱلۡمَشۡـَٔمَةِ ١٩ عَلَيۡهِمۡ نَارٞ مُّؤۡصَدَةُۢ ٢٠

سُورَةُ الشَّمۡس

٥٩٤

**16. Ose ndonjë të varfëri që e ka molisur varfëria.**

**17. E pastaj të bëhej prej atyre që besuan, që këshilluan njëri-tjetrin për durim dhe që këshilluan për mëshirë** *(për ndihmë)***.**

**18. Të tillët janë të zotët e anës së djathtë.**

**19. Ndërsa ata që nuk i besuan argumentet Tona, ata janë të të majtës.**

**20. Kundër tyre është zjarri i mbyllur.****

---

* Allahu betohet në agimin si kohë me rëndësi, sepse atëherë njeriu ngritet prej gjumit, e përkujton Zotin që i dha jetën dhe ia fillon jetës. Dhjetë ditët e lavdishme janë ato të dhilhixhës, sipas shumicës së mufesirinëve, e ka mendime edhe për dhjetë të fundit të ramazanit. Betimi në çift e tek do të thotë betim në gjithçka, në të gjitha krijesat që janë çift, e edhe në Krijuesin që është një. Ka mendime se me fjalën "**shef'i**", nënkuptohet dita e bajramit të vogël, e me "**vetri**", dita e Arafatit.

Këto janë për t'u betuar në to, për atë që ka mend, pse mendja është mjet që e frenon njeriun prej epsheve dhe prej punëve të këqija, e nëse nuk frenohet dhe nuk ndalet, atëherë te njeriu i tillë mbizotëron fuqia shtazarake, e ndoshta edhe më e shëmtuar, pse epshi i shtazëve është i kufizuar dhe funksionon vetëm kur është nevoja.

Për "**Irem**", ka mendime se fjala është për kabilën, e Adit të parë, e ka mendime se fjala është për vendbanimin e tyre diku mes Umanit dhe Hadre Mevtit. =

= Çdo gjendje e njeriut në këtë botë e ka qëllimin e vet të caktuar, andaj nuk duhet gëzuar pse ka pasuri e fëmijë, as nuk duhet dëshpëruar pse ka varfëri e diçka tjetër. Të gjitha këto janë një lloj sprovimi si në gjendjen e parë ashtu edhe në të dytën. Duhet gëzuar nëse arrin që atë pasuri ta fitojë me të drejtë dhe ta shpenzojë për çështjet humane, përndryshe gëzimi është i kotë. Ashtu është puna edhe me fëmijët... Gjendja e vështirë e ka domethënien e vet, andaj nuk duhet dëshpëruar.

I lumtur është ai që i thuhet: "O shpirt i pastër, i bindur, i qetë, hyn në grupin e të mirëve, hyn në xhennet". Ndoshta kjo thënie i thuhet besimtarit në momentin e vdekjes.

*Mbaroi përkthimi i kësaj sureje, pra falënderoj Allahun e madhëruar!*

** Qyteti në të cilin bëhet betimi është Meka. Ka mendime se Zoti betohet në Mekë. Ai i thotë Muhammedit, ti je banor i saj,apo i thotë se Meka është vend i shenjtë në të cilin nuk lejohet lufta, përveç teje kur do ta çlirosh; ose nuk betohem në qytet derisa ti je aty,pse ti ke më shumë meritë për t'u betuar në ty.

Derisa betimi u bë në qytetin që ishte i pari i qyteteve, edhe me babain është fjala për Ademin a.s. dhe pasardhësit e tij, e ka mendime se me babain është fjala për Ibrahimin e për pasardhësit e tij Ismailin dhe Muhammedin.

Jeta e njeriut prej kur i hyn shpirti e deri që t'i dalë, gjithnjë është në mundime e vështirësi. Edhe pse njeriu është një prej krijesave, thuajse më të dobëta,qëllimi është që të pastrohet prej ndytësive shtazarake e të arrijë cilësi të larta.

A mendon mëkatari kriminel, si Ebil Eshedd bin Kelde etj., se s'ka kush që mund ta mposhtë, dhe për pasurinë që e shpenzon kundër Muhammedit e kundër fesë islame, lavdërohet si bujar, po Zoti ia di qëllimin. Nuk falënderon Zotin që ia fali sytë, gjuhën, buzët, i tregoi se cila është rruga e mbarë dhe e hajrit dhe cila është e mbrapshtë, e sherrit.

"**Akabe**" arabët e quajnë rrugën fyt përpjetë që kalohet me vështirësi. e Zoti thotë: "Pse nuk zgjodhe rrugën që nuk është e lehtë, të jepje pasuri për lirimin e ndonjë skllavi, të jepje kur është skamje, t'i jepje jetimit, të varfërit, të besoje dhe të këshilloje për qëndrueshmëri e ndihmë, e do të ishe prej atyre që u vijnë librat në të djathtë e që janë të shpëtuar, sepse ata që mbetën jashtë besimit, librat u vijnë në të majtë, andaj janë të zhytur në zjarr.

*Falënderoj Allahun e madhëruar!*

# SURETU ESH SHEMS
## KAPTINA 91

*E zbritur në Meke, pas sures El Kadri, ajete: 15*

*Zoti xh. sh. betohet në shtatë krijesa me rëndësi se njeriu që ruhet dhe iu përmbahet porosive të Zotit është i shpëtuar, e ai që është rrebel do të jetë i mjeruar. Prandaj, e tërë kjo sure flet rreth çështjes së njeriut.*

*Quhet: "**Suretush Shemsi**", ngase në nismë të saj bëhet betimi në diellin.*

---

# SURETU EL LEJL
## KAPTINA 92

*E zbritur në Meke, pas sures El A'ëla, ajete: 21*

*Në këtë sure bëhet fjalë rreth përpjekjeve të njeriut në këtë jetë dhe rreth përfundimit të tij në jetën tjetër, në xhennet a xhehenem.*

*Në fillim jepet betimi në natën, ditën dhe në Krijuesin, e më pas një sqarim për rrugën që çon në fatbardhësi dhe për atë që çon në vuajtje, duke bërë me dije se mashtrimi pas pasurisë së grumbulluar, nuk bën dobi në ditën e kijametit. Përmend rrugën e besimtarit të mirë, i cili jep nga pasuria e vet për hir të Zotit, e si shembull është Ebu Bekri.*

*Quhet: "**Suretul Lejli**" kaptina e natës, ngase në fillim bëhet betimi në natë.*



## SURETU ESH SHEMS

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Pasha diellin dhe dritën e tij!**
**2. Pasha hënën kur vjen pas tij!**
**3. Pasha ditën kur ai *(dielli)* e shndrit!**
**4. Pasha natën kur ajo e mbulon atë *(dritën e diellit)*!**
**5. Pasha qiellin dhe Atë që e ndërtoi atë!**
**6. Pasha tokën dhe Atë që e shtriu atë *(e sheshoi)*!**
**7. Pasha njeriun dhe Atë që e krijoi atë!**
**8. Dhe ia mësoi se cilat janë të këqijat dhe të mirat e tij.**
**9. Pra, ka shpëtuar ai që e pastroi vetveten.**
**10. E ka dështuar ai që e poshtëroi vetveten.**
**11. Themudi përgënjeshtroi për shkak të arrogancës së vet.**
**12. Kur më i keqi i tyre u ngrit me të shpejtë.**
**13. E Pejgamberi atyre u pat thënë: "Kinie kujdes devenë e Allahut dhe ndaj pengimit të saj që të pijë ujë.**
**14. Ata nuk i besuan atij dhe atë *(devenë)* e therrën dhe Zoti i tyre për shkak të mëkatit të tyre ua rreshtoi ndëshkimet dhe i rrafshoi,**
**15. Duke mos iu frikësuar prapavisë së atij *(ndëshkimi)*.***

## SURETU EL LEJL

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Pasha natën që me errësirë mbulon gjithësinë?**
**2. Pasha ditën kur ajo shkreptin!**
**3. Pasha Atë që krijoi mashkullin e femrën!**
**4. Vërtet, veprimi juaj është i llojllojtë.**
**5. E, sa i përket atij që jep dhe ruhet.**
**6. Dhe vërteton bindshëm për më të mirën,**
**7. Ne do ta përgatitim atë për më të lehtën.**
**8. E sa i përket atij që bën koprraci dhe ndien veten të pavarur *(nga Zoti)*,**
**9. Dhe që përgënjeshtron atë më të mirën,**
**10. Ne do ta përgatisim për më të vështirën.**
**11. E pasuria e tij nuk do t'i bëjë dobi, kur ai të zhduket.**
**12. Detyrë jona është vetëm të udhëzojmë.**
**13. Dhe vetëm Jona është bota tjetër si dhe kjo.**
**14. Unë u kam tërhequr vërejtjen për zjarrin të ndezur fort.**

---

* Betimi në diellin ka rëndësi të madhe, sepse kur ai largohet, bota mbetet si e vdekur, e kur lind dhe jep dritën, kthehet jeta dhe, në kohën kur ai pak ngritet e i thuhet "duha", njerëzit ia fillojnë punës. E kjo koha e duhasë i përngjanë ditës së kijametit, ngase banorët e xhennetit në atë kohë do të zënë vend aty.

Në gjysmën e parë të ndërrimit të saj, edhe hëna e vazhdon dritën pas diellit.

Përderisa dielli është një prej gjësendeve më të mëdha që përceptohet me anën e shqisave, Zoti i përmend katër gjendjet e tij; pastaj përmend madhërinë e vet të lartë me tri cilësi, ashtu që mendjes së njeriut t'i mundësojë të ngrihet gradualisht prej sendeve shqisore në madhërinë e Tij, e të kuptojë për fuqinë e pakufishme të Tij.

Njeriun e pajisi me atë aftësi që të mund të dallojë se çka është mirë e çka keq, çka është urtësi e respekt dhe çka është arrogancë e kundërshtim. Ai që e ruan veten, ai gjen shpëtimin, ai që nuk e ruan, gjen shkatërrimin.

Në çdo popull ka pasur të këqij, si Kadar bin Salefi, më i keqi i popullit Themud, popullit të Salihut. E pse të tjerët nuk e penguan kur ai e bëri krimin, Zoti i shkatërroi. Kështu bën me çdo popull që pajtohet me të keqen.

*Falënderoj Allahun e madhëruar!*

# SURETU ED DUHA

## KAPTINA 93

*E zbritur në Meke, pas sures El Fexhri, ajete: 11*

*Në këtë sure flitet për Muhammedin a.s., për të mirat që ia dhuroi Zoti në këtë jetë dhe për ato në jetën tjetër derisa të bëhej i kënaqur. Pasi ia cek gjendjen e tij kur ishte i vogël, jetim, i varfër, i paudhëzuar, Ai ia përkujton begatitë që ia dha,e në fund e porosit për tri çështje: të jetë i butë për jetimin, ta mëshirojë nevojtarin dhe t'i udhëzojë njerëzit me atë të mirën që ia dha Zoti.*

*Quhet: **«Suretud Duha»** – paraditja, pse Zoti betohet në të.*

---

# SURETU EL INSHIRAH

## KAPTINA 94

*E zbritur në Meke, pas sures Ed Duha, ajete: 8*

*Kjo sure flet për pozitën e lartë të Pejgamberit, të cilën e gëzon te Zoti i madhëruar, për disa të mira të cilat ia dhuroi Ai dhe i jep guxim në përpjekjet e tij të mëtejshme, duke e gëzuar me suksese, që do t'i arrijë në të ardhmen.*

*Quhet: **«Suretul Inshirahi»**, – kaptina e hapjes, ngase është fjala për hapjen e gjoksit të Pejgamberit.*



**15. Që aty nuk hyn tjetër, pos atij që është më i prishuri.**
**16. I cili përgënjeshtroi dhe u zmbraps.**
**17. Ndërsa ai që është më i devotshëm do të jetë larg tij.**
**18. Ai që e jep pasurinë e vet e pastrohet,**
**19. E jo për ta shpërblyer ndokë që i ka bërë mirë më parë.**
**20. Por vetëm për të fituar kënaqësinë e Zotit të vet,më të lartit,**
**21. Për Zotin, ai do të gëzojë atë kënaqësi!***

## SURETU ED DUHA

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Pasha paraditën!**
**2. Pasha natën kur shtrinë errësirën!**
**3. Zoti yt as nuk të ka lënë, as nuk të ka përbuzur.**
**4. Dhe se bota e ardhshme është shumë më e mirë për ty se e para.**
**5. E Zoti yt do të jepë ty, e ti do të kënaqesh.**
**6. A nuk të gjeti ty jetim, e Ai të bëri vend** ***(të dha përkrahje).***
**7. Dhe të gjeti të paudhëzuar e Ai të udhëzojë.**
**8. Dhe të gjeti të varfër, e Ai të begatoi.**
**9. Pra, mos e përul jetimin!**
**10. As lypësin mos e përzë!**
**11. E me të mirat që të dha Zoti yt, trego** ***(udhëzo njerëz)*****!****

## SURETU EL INSHIRAH

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. A nuk ta hapëm Ne gjoksin tënd?**
**2. Dhe Ne hoqëm prej teje barrën tënde,**
**3. E cila shtypte shpinën tënde.**
**4. Dhe Ne, ta ngritëm lart famën tënde?**
**5. E, pa dyshim se pas vështirësisë është lehtësimi.**
**6. Vërtet, pas vështirësisë vjen lehtësimi.**
**7. E kur ta kryejsh** ***(obligimin)*****, atëbotë mundohu me adhurim** ***(Allahut)*****.**
**8. Dhe, vetëm te Zoti yt përqëndro synimin!*****

* Zoti xh. sh. betohet në natën që sjell errësirën, në ditën kur ajo shkreptin, në Zotin Krijues i të dy gjinive, se veprat e njerëzve janë të llojllojta, të mira e të këqija, të dëmshme e të dobishme, e më pas shpjegon se ai që jep për hir të Zotit, ruhet prej të këqijave që i ka ndaluar Zoti, beson në Xhennetin, është i bindur për atë që e jep se Zoti do t'ia kompenzojë, ose ai që dëshmon me "**La ilahe il-le-llah**", atij Zoti i ndihmon që ta marrë rrugën e drejtë e të shpëtimit. E ai që nuk jep, nuk adhuron Zotin, nuk beson të vërtetën, atij do t'i prijë e keqja e pasuria e tij e grumbulluar nuk do t'i bëjë dobi kur të bjerë në varr i vdekur, ose kur do të bjerë në fund të xhehenemit.

E tërë bota e sotme dhe bota e ardhme i takon vetëm Zotit, e Ai sqaron rrugën e vërtetë dhe shpjegoi se zjarri i xhehenemit është shumë i fortë dhe se në të do të hyje vetëm ai që është i prishur deri në skaj.

E ai që është ruajtur nga të këqijat, nuk do t'i afrohet atij zjarri, e i tillë është ai që e dha pasurinë e vet për hir të Zotit e nuk e dha për t'ia kthyer të mirën dikujt, por vetëm që ta fitojë kënaqësinë e Zotit, e atij Zoti do t'i japë derisa ai të jetë i kënaqur.

Ajetet e fundit u shpallën për sinqeritetin e Ebu Bekrit r.a.

Bilali ishte rob i Ummeje bin Halefit, i cili e mundonte robin e vet pse kishte pranuar fenë =

= islame, e në vapën më të madhe, e nxirrte duke e vënë në shpinë me sy prej dielli, ndërsa në gjoks ia vënte një gur të madh e i thoshte se do të mbetej kështu deri të vdiste ose ta mohonte Muhammedin. Bilali ashtu i shtrirë dhe i lodhur, nuk mund të fliste më, pos që thoshte: "Një, Një". Atëherë aty pari kaloi Ebu Bekri i cili e pa dhe Ummejes i tha: "Kije frikë Zotin për këtë varfanjak!" Ai ia ktheu: "Ti e ke prishur *(pse e kishte udhëzuar të bëhej mysliman)*, shpëtoje pra!" Ebu Bekri e bleu prej tij dhe e liroi nga skllavëria. Dikush tha: E liroi pse ka pasur një interes prej tij, atëherë shpallet ajeti 19 i kësaj sureje.

*Falënderoj Allahun e madhëruar!*

** Pejgamberi ishte pak i sëmurë dhe nja dy-tri net nuk doli fare. Shkoi një grua-si duket Ymmi Xhemile, gruaja e Ebi Lehebit dhe i tha: "O Muhammed, kam shpresë se të la ai i yti, se nuk po shoh që po të afrohet!" Për shkak se për një kohë e vonua shpallja, idhujtarët hapën propagandë se Muhammedin e la Zoti i vet.

Si përgjegje për këtë shpallet kjo sure, e Zoti betohet se nuk e ka lënë, as nuk e ka braktisur, por ka për t'i dhënë famë, autoritet, fuqi e përhapje të fesë islame derisa të dëshirojë e të jetë i kënaqur Muhammedi, e do t'i japë leje që në botën tjetër të bëjë shefaat për ymmetin e vet. Zoti pastaj ia përkujton kujdesin ndaj tij prej kur ishte i vogël, jetim, i varfër, i paudhëzuar, e pasi që ia plotësoi të gjitha dëshirat i tha të ketë kujdes për jetimët, për varfanjakët dhe t'u ndihmojë njerëzve, duke i udhëzuar në rrugën e drejtë, dhe ashtu të jetë mirënjohës për të mirat që ia dhuroi Zoti.

*Falënderoj Allahun e madhëruar!*

*** Muhammedit i thuhet: "A nuk ta hapëm zemrën tënde me dritën e Kur'anit, me mundësinë e pranimit të shpalljes, me udhëzimin dhe me besimin, se ajo më parë ishte e mbyllur, e shtrënguar, meqë nuk dinte për realitetin e së vërtetës, nuk kishte udhëzues edukativ. Ta hoqëm barrën e rëndë prej shpine, që të bënte të gjëmosh ashtu si kërset shpina e deves prej barrës. Pejgamberët nuk bëjnë mëkate, andaj kjo barrë nuk ka për qëllim faljen e mëkatit, por përpjekjet e Muhammedit për ta nxjerrë atë popull prej errësirës në dritë. Ndonjëherë kishte teprime përtej masës, andaj për të mirën e tij qortohej si, kur u dha leje disave të mos shkojnë në luftë, kur mori kompensim për robërit e Bedrit, kur u mrrol pse i foli i verbëri. Ky qortim edhe pse i lehtë, për Pejgamberin ishte i rëndë, andaj konsiderohej barrë, e Zoti ia fali.

Ngritja më e madhe e famës dhe e autoritetit të tij duket kur emri i tij përmendet pranë emrit të Zotit, në shehadet, në ezan, në ikamet, në et-tehijjat, në hutbe e gjetiu. Është marrë premtimi edhe prej pejgamberëve të tjerë se do ta besojnë si vulë të të gjithë pejgamberëve.

Pejgamberi ishte i shtrënguar pse nuk kishte fuqi sa ishte në Meke, ishte në vështirësi si edhe shokët e tij, pse idhujtarët i mundonin, i shtrëngonin, e në këtë sure, pasi që Zoti ia numëron të mirat e veta që ia dhuroi, ia kënaq shpirtin duke i premtuar se pas vështirësisë do të ketë lehtësim të madh, pse Ai ka për ta ndihmuar në përhapjen dhe në ngadhënjimin e fesë islame. Këtë e përsërit dy herë në shenjë përforcimi.

E pas përpjekjve për thirrjen e njerëzve në besim e në rrugë të drejtë, Ai i thotë të kthehet e të lutet për Zotin e vet dhe tërë synimin e qëllimin ta orientojë te Ai.

Në Sahihun e Muslimit përmendet një hadith, sipas të cilit Xhibrili i kishte ardhur Muhammedit qysh kur ai ishte fëmijë te nëna e tij për gjini, te Halimja dhe ia kishte hapur gjoksin dhe larë zemrën...; andaj disa mufesirinë hapjen e zemrës që përmendet në fillim të sures e lidhin me atë ngjarje.

Falënderoj Zotin e madhëruar!

# SURETU ET TINË
## KAPTINA 95

*E zbritur në Meke, pas sures El Buruxhë, ajete: 8*

*Në këtë sure Zoti betohet në tri vende të shenjta e të famshme, në të cilat u dërgoi shpalljet të dërguarëve të vet. Betohet në Kudsin, në Turi Sinan dhe në Meke, se njeriun e krijoi në formën më të bukur, e nëse nuk falënderon Zotin do të hidhet në fundin e fundit të xhehenemit, pse i vetmi sundues i ditës së gjykimit është Allahu.*

*Quhet: "**Suretut Tini**" - kaptina e fikut, ngase në fillim bëhet betimi në të.*

---

# SURETU EL ALAK
## KAPTINA 96

*E zbritur në Meke, e para pjesë e shpallur e Kur'anit, ajete: 19*

*Kjo sure shtron:*
*- çështjen e fillimit të shpalljes Muhammedit a.s.,*
*- Çështjen e njeriut, i cili pse është i pasur bëhet arrogant,*
*- Çështjen e mëkatarit të madh Ebu Xhehlit, i cili pengonte Pejgamberin për t'u falur.*

*Quhet: "**Suretul Alaki**" - kaptina e gjakut të nxënë në mitrën e nënës, ngase njeriu është i krijuar prej tij.*



## SURETU ET TINË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Pasha fikun dhe ullirin!**
**2. Dhe *(kodrën)* Turi Sina-en!**
**3. Dhe këtë qytet të sigurisë!**
**4. Vërtet, Ne e krijuam njeriun në formën më të bukur.**
**5. Pastaj e zbritëm atë në më të ultin e të ultëve.**
**6. Përveç atyre që besuan dhe bënë vepra të mira; ata kanë shpërblim të pandërprerë.**
**7. E pas gjithë kësaj, ç'të shtyri të përgënjeshtrosh ditën e shpërblimit *(përgjegjësisë)*?**
**8. A nuk është Allahu më i urti gjykuesve?***

## SURETU EL ALAK

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Lexo, me emrin e Zotit tënd, i cili krijoi *(çdo gjë)*.**
**2. Krijoi njeriun prej një gjaku të ngjizur *(në mitrën e nënës)*.**
**3. Lexo! Se Zoti yt është më bujari!**
**4. Ai që e mësoi *(njeriun)* të shkruaj me pendë.**
**5. I mësoi njeriut atë që nuk e dinte.**
**6. Jo, është e vërtetë se ai i kalon kufijtë,**
**7. Për shkak se e ndien veten të pavarur.**
**8. Po kthimi është vetëm te Zoti yt.**
**9. A më tregon atë që pengon,**
**10. një rob kur ai falet?**
**11. Ç'mendon kur ai *(robi)* është në rrugë të drejtë?**
**12. Ose ai *(rob)* urdhëroi për sinqeritet.**
**13. A më tregon nëse ai përgënjeshtron dhe zmbrapset *(nga besimi)*?**
**14. A nuk e di ai se Allahu e sheh?**
**15. Jo, jo! Nëse nuk tërhiqet, vërtet do ta kapim për flokësh mbi ballin.**
**16. Floku rrenacak, mëkatarë.**
**17. E ai le t'i thërret ata të vetët.**
**18. Ne do t'i thërrasim zebanitë.**
**19. Jo, Jo! Ti mos iu bind atij, vazhdo me sexhde dhe afroju Zotit me të!****

* Zoti xh. sh, betohet në fikun si pemë me shumë rëndësi ushqyese dhe shëruese. Edhe ulliri është një nga ushqimet e rëndësishme e të nevojshme, e pasi që pas tyre përmendet kodra Tur, ku Zoti i foli Musait dhe qyteti i paqes i sigurisë Meka,ndoshta edhe betimi në dy frutat e parë ushqyes ka për qëllim të spikasë vendet e shenjta, në të cilët u shpallën shpalljet e Zotit. Atëbotë ulliri mbin në kodrat e Kudsit, të Jerusalemit, e fiku në kodrat e Damaskut; pra këto janë vende të shenjta: Jerusalemi ku u dërgua Isai,në Turi Sina Musai e në qytetin e paqes Muhammedi.

Betohet në këto vende se njeriun e krijoi të pajisur me cilësitë më të përsosura, me formë të bukur, me trup të drejtë, me gjymtyrë të përshtatshme, me mendje e logjikë, me të folur e me edukatë, e nëse nuk ua di vlerën këtyre të mirave, nuk zbaton detyrën për çka është krijuar, ai do të bëhet më i përçudshmi në çdo pikëpamje në ditën e kijametit, pse vetë e ka përulur veten, pasi që edhe pse me mend, ka vepruar si të ishte pa to.

Atyre që besuan e bënë vepra të mira, Zoti nuk do t'ua ndërprejë shpërblimin edhe kur të =

= paaftësohen e nuk mund të bëjnë mirë; ashtu edhe në xhennet shpërblimi do të jetë i përhershëm.

*Falënderoj Allahun e madhëruar!*

** Pesë ajetet e para të kësaj sure, janë pjesa e parë e Kur'anit që filloi t'i shpallej Muhammedit për herë të parë, kur gjendej në shpellën Hira dhe kur i erdhi Xhibrili e i tha: "Ikre...!"

Muhammedi u urdhërua të lexojë i ndihmuar prej Zotit, që krijoi çdo send e çdo qenie në ekzistencë: njeriun e krijoi prej një pike uji, që më vonë bëhet si gjak i ngjizur e i ngjitur për mitrën e nënës, qelizë aq e vogël, sa që nuk mund të shihet ndryshe, pos me ndonjë mikroskop shumë preciz.

Lexo e mos u frikëso, se je në dorë të Zotit tënd që është i butë, i mëshirshëm, dhurues i madh, i cili e mësoi njeriun të shkruajë me laps dhe e mësoi për të gjitha çështjet që janë në dobi të tij.

Shihet qartë se penda e dituria janë simbole të fesë islame e tjetër gjë është se sa i përmbahen njerëzit kësaj begatije.

Rreziku më i madh për njeriun është se kur ai e ndien veten të pavarur për shkak se ka pasuri, fëmijë, pozitë etj., ai e lëshon rrugën e drejtë, kalon normat e moralit njerëzor dhe bëhet arrogant, mendjemadh, pra në vend që të bëhet edhe më inteligjent, ai shndërrohet në rrebel. Kuptohet, jo secili, por duhet ruajtur nga gjendja e tillë dhe duhet ditur se patjetër do të kthehen te Zoti e jo diku tjetër.

Robi që përmendet duke u falur, është Muhammedi, e ai që e pengonte është Ebu Xhehli. I mallkuari Ebu Xhehli një ditë u thotë shokëve të vet: "A po e shihni Muhammedin duke ulur fytyrën pranë jush?" Ata i thanë: "Po", Atëherë ai u tha: "Pasha Latin dhe Uzanë, nëse e shoh kah falet, kam për ta shkelur në qafë e për t'ia shtënë fytyrën në dhé". Shkoi një ditë dhe e gjeti Muhammedin duke u falur; iu afrua ta shkelë, kur ja, e panë duke u zbrapsur e duke u mbrojtur me duar. Shokët e pyetën:-"Ç'të gjeti?" ai u tha: "Gati rashë në një humnerë plot zjarr". Pejgamberi tha: "Sikur të më afrohej do ta shkyenin engjëjt!"

Pejgamberi i lutej Zotit, ftonte për në rrugë të drejtë, mësonte për moral të lartë, e ai Ebu Xhehli, edhe përgënjeshtronte edhe nuk besonte. Dënimi për të do të jetë i veçantë, do të rrëmbehet për flokësh dhe me vrull do të hidhet në zjarr, e atëherë le t'i thërret ithtarët e vet për ta shpëtuar, por aty do të jenë zebanitë, engjëjt më të ashpër, kujdestarë të zjarrit të xhehenemit.

Edhe njëherë paska kaluar pranë Muhammedit kur ai ishte duke u falur, e ai, Ebu Xhehli i paska thënë: "A nuk të kam thënë që të mos falesh haptas?" Pejgamberi i përgjigjet ashpër, e Ebu Xhehli tha: "Ku merr guxim të folish aq rëndë kur e di se mexhlisi im, parlamenti im është më i madhi?" Atëbotë, Pejgamberi i tha: "E kam Zotin tim!" Kështu, ai nuk pati guxim t'i kundërvihet në këtë rast.

S'është për t'u habitur pse sureja e parë është radhitur në këtë vend. Së pari duhet ditur se radhitja e Kur'anit është në pajtim me porosinë e Zotit, e jo mendim i ndokujt tjetër. Vendin se ku e ka një ajet, një sure, a disa ajete, e di Ai që e ka thënë, ashtu si e ka parë të arsyeshme. Çdo orendi e shtëpisë e ka vendin e vet, e jo sipas ardhjes së tyre në shtëpi.

*Me ndihmën e Zotit, përfundoi përkthimi dhe komentimi i sures El Alak, Falënderuar qoftë Allahu i madhëruar!*

---

# SURETU EL KADR
## KAPTINA 97

*E zbritur në Meke, pas sures Abese, ajete: 5*

*Në këtë sure flitet për fillimin e shpalljes së Kur'anit, për vlerën e asaj nate kur fillon shpallja, për mëshirën që e shtrin Zoti për hirë të asaj nate, për zbritjen e engjëjve. të gjitha këto përkujtime për rëndësinë e asaj nate bëjnë të kuptohet madhështia e Kur'anit dhe fama e autoriteti i Muhammedit, të cilit i shpallet ai.*

*Quhet: "**Suretul Kadri**" - kaptina e natës së vlefshme.*

---

# SURETU EL BEJJINE
## KAPTINA 98

*E zbritur në Medine, pas sures Et Talak, ajete: 8*

*Në këtë sure shqyrtohen:*

*- qëndrimi i ithtarëve të librit përkitazi me thirrjen e Muhammedit a.s., të cilët edhe pse kuptuan qartazi të vërtetën, e njihnin mirë se kush ishte Pejgamberi i fundit, edhe pse edhe më parë e kishin pritur ardhjen e tij, ata e refuzuan, nuk besuan dhe e kundërshtuan.*

*- sinqeriteti në adhurime e në punë të mira vetëm për hir të Zotit,*

*- fundi i njerëzve në botën tjetër, ne xhennet ose në xhehenem.*

*Quhet: "**Suretul Bejjineti**" - kaptina e argumentit të qartë, e ai është Pejgamberi ose Kur'ani.*



## SURETU EL KADR

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Ne e zbritëm atë *(Kur'anin)* në natën e Kadrit.**

**2. E ç'të bëri ty të dijsh se ç'është nata e Kadrit?**

**3. Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj!**

**4. Me lejen e Zotit të tyre në *(atë natë)* të zbresin engjëjt dhe shpirti *(Xhibrili)* për secilën çështje.**

**5. Ajo *(që përcakton Zoti)* është paqë deri në agim të mëngjesit.***

## SURETU EL BEJJINE

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Ata nga ithtarët e librit dhe idhujtarët, të cilët nuk besuan, nuk iu ndanë, *(besimit të tyre)* derisa atyre u erdhi argumenti i qartë,**

**2. I dërguari prej Allahut, që lexon fletë të pastra,**

**3. Në të cilat ka vetëm dispozita të drejta.**

**4. Dhe ata të cilëve u është dhënë libri, nuk u ndanë vetëm pasi që u erdhi argumenti.**

**5. E duke qenë se ata nuk ishin të urdhëruar me tjetër, pos që ta adhuronin Allahun me një adhurim të sinqertë ndaj Tij, që të largohen prej çdo besimi të kotë, ta falin namazin, të japin zeqatin, se ajo është feja e drejtë.**

**6. S'ka dyshim se ata, të cilët nuk besuan nga ithtarët e librit dhe nga idhujtarët, do të jenë në zjarrin e xhehenemit, aty do të jenë përgjithmonë. Të tillët janë krijesa më e dëmshme.**

**7. Ndërsa, ata që besuan dhe bënë vepra të mira, të tillët janë krijesa më e dobishme.**

---

* Vetëm Ne e askush tjetër, e kemi zbritur Kur'anin. Zbritja e Kur'anit ka për qëllim zbritjen e tij prej Levhi Mahfudhit në qiellin e dynjasë, në Bejtul Izzeti. Pastaj gjatë periudhës gati njëzet e tri vjeçare, Xhibrili ia sjell atë Muhammedit pjesë-pjesë. Fjala "**Enzelna**" - e zbritëm, është në alegori, (**mexhazi mursel**), ngase zbritja është veti e trupave fizikë, e Kur'ani nuk është i tillë, por bartja e tij prej Levhit në qiell, prej së larti poshtë i ngjan lëshimit të një trupi fizik.

"**Kadr**" do të thotë vlerë, rëndësi, përcaktim etj. Nata e Kadrit është më e vlefshmja, më e rëndësishmja, ngase në të fillon shpallja e dritës për mbarë botën. Është më e dobishme se njëmijë muaj, në të cilët nuk ka ndonjë këso nate. Është më e rëndësishmja, ngase në të zbresin engjëjt, në qiellin e dynjasë, në tokë rreth njerëzve. Zbresin për shkak se Zoti përcakton çdo çështje të vitit, e Ai nuk përcakton tjetër pos atë që është në të mirë të njerëzve. Engjëjt ndodh që t'i përshëndesin besimtarët me selam e edhe t'i zbatojnë vendimet e Zotit që janë vetëm shpëtim për njerëzit.

Nata e Kadrit është gjatë muajit Ramazan. Mendimi i shumicës së dijetarëve është se ajo natë bie në dhjetë ditët e fundit, në natën e njëzet e shtatë.

Kësaj nate i jep shenjë edhe ajeti tre në suren Ed Duhan.

*I lavdëruar është Zoti i madhëruar!*

# SURETU EZ ZELZELE
## KAPTINA 99

*E zbritur në Medine, pas sures En Nisaë, ajete: 8*

*Edhe pse kjo kaptinë është e shpallur në Medine, për çështjen që parashtron bën të mendohet se është e shpallur në Meke.*

*Kjo kaptinë shtron çështjen e dridhjes së fortë të tokës, hidhjen e mbrendisë së tokës jashtë, tmerrimin e njeriut nga dridhja e tillë, përgjegjen e saj se Zoti e ka urdhëruar, dëshminë e saj për veprat e punuara në sipërfaqen e saj dhe kthimin e njerëzve prej vendgjykimit në vendet e merituara.*

*Quhet: "**Suretuz Zelzeleti**" - kaptina e dridhjes, e tërmetit.*

---

# SURETU EL ADIJATË
## KAPTINA 100

*E zbritur në Meke, pas sures El Asr, ajete: 11*

*Kjo sure flet per rëndësinë dhe famën e kalorësve luftëtarë, kur sulmojnë, kur armiku dëgjon turfullimën e tyre, krismat e thundrave të tyre, kur gurët qesin gaca dhe kur ngrihet pluhuri.*

*Njeriut i tërhiqet vërejtja se nuk është mirënjohës ndaj të mirave që ia dha Zoti, është lakmues i tepërt e nuk mendon se do të dalë prej varrit i gjallë dhe me atë rast do t'i dalin në shesh të gjitha ato që i ka punuar, edhe nëse i ka mbajtur fshehtë, sepse Zoti i di të fshehtat.*

*Quhet: "**Suretul Adijati**" kaptina për kuajt e shpejtë në vërsulje, ngase që në fillim bëhet betimi në ta.*



8. Shpërblim për ta te Zoti i tyre janë: vendet në xhennete nëpër të cilët burojnë lumenj, e aty janë përgjithmonë, pakëputur. Allahu është i kënaqur ndaj tyre, e edhe ata të kënaqur prej Tij. E ky është për atë, që i ka pasur dronë Zotit të vet.*

## SURETU EZ ZELZELE

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

1. Kur të dridhet toka me dridhjen e saj të fuqishme,

2. Dhe të nxjerrë toka atë që ka në brendinë e saj *(barrën nga brenda)*,

3. Dhe njeriu të thotë: "Ç'ka kjo *(që bën këtë dridhje)*?"

4. Atë ditë, ajo i rrëfen tregimet e veta,

5. Ngase Zoti yt e ka urdhëruar atë.

6. Atë ditë njerëzit shfaqen të ndarë në grupe që të shpërblehen për veprat e tyre.

7. E kush punoi ndonjë të mirë, që peshonë sa grimca, atë do ta gjejë.

8. Dhe kush punoi ndonjë të keqe, që peshon sa grimca, atë do ta gjejë.**

## SURETU EL ADIJATË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

1. Pasha vrapuesit e shpejtë *(kuajt)* që hingëllojnë!

2. E që me thundrat e tyre nxjerrin xixëllima zjari nga gurët,

3. Dhe të cilët vërsulen heret në agim.

4. E me të *(vërsulje)* atëherë çojnë pluhur.

5. Dhe ashtu hidhen në mesin e grumbullit *(të armikut)*.

6. Vërtet, njeriu është përbuzës ndaj Zotit të vet.

7. Edhe vetë është dëshmues i asaj *(përbuzjeje)*.

8. Dhe ai është që shumë e do pasurinë.

9. A nuk e di ai se kur të nxirret çka është në varreza?

---

* Ithtarët e librit, jehudi dhe të krishterë, si dhe idhujtarët, nuk i shmangeshin besimit të tyre të kotë, derisa u erdhi Pejgamberi Muhammed dhe ua sqaroi gabimin e tyre, i udhëzoi dhe i thirri për në rrugën e drejtë. Pastaj disa prej tyre i pranuan ato mësime dhe gjetën të vërtetën.

Atyre Pejgamberi nuk u ligjëronte tjetër pos atë që ishte e drejtë, e vërtetë, pra rregulla e norma të vlefshme, që disa prej tyre kanë qenë të shënuara edhe në librat e mëparshëm. Ai i këshillonte pra, të jenë të sinqertë në adhurimet e tyre, çdo gjë të bëjnë vetëm për Zotin e tyre dhe të largohen prej gjërave të kota, ashtu siç ishte i larguar prej tyre babai i pejgamberëve Ibrahimi. Falja e namazit, dhënia e zeqatit janë shenja të një besimi të drejtë.

Para se të dërgohej Muhammedi Pejgamber, ithtarët e librit ishin të pandarë në bindjen e =

= tyre se do të vijë një pejgamber, pse ashtu e kishin të shënuar në librat e tyre, dhe mezi e pritnin për t'iu kundërvënë idhujtarëve politeistë. Kur erdhi Muhammedi pejgamber, ata u ndanë dhe e kundërshtuan për shkak se erdhi prej arabëve, pse disa idhujtarë arabë që kishin qenë të pa fê dhe që kishin qenë më të gabuar se ithtarët e librit, u bënë myslimanë dhe filluan tua udhëheqnin fenë islame. Ithtarët e librit para ardhjes së Muhammedit,nuk ishin pabesimtarë,ndërsa idhujtarët,po,mirëpo,kur Muhammedi,erdhi Kur'ani,që mësonte sikurse edhe librat e tjerë,ithtarët e librit nuk besuan atëherë mbetën si idhujtarët, pse mohuan Kur'anin, pra mohuan edhe librin e vet.

Formaliteti në adhurime ose në veprime, është i përbuzur dhe nuk sjell kurrfarë dobie. Dijetarët veprat i kanë ndarë në tri lloje

- të urdhëruara, obligime. Sinqeriteti në këto vepra është që ato të kryhen për hirë të Zotit, e nëse qëllimi është diçka tjetër, vepra e tillë është e refuzuar;
- të ndaluara. Nëse të ndaluarën e braktis për hirë të Zotit, për të ka shpërblim, nëse e braktis, por jo për hirë të Zotit, për të nuk ka shpërblim, anipse ka shpëtuar prej ndëshkimit për të;
- as të urdhëruara e as të ndaluara, p.sh., ngrënia, fjetja, etj. Nëse e bën pa ndonjë qëllim të caktuar, nuk ka shpërblim, e nëse e bën me qëllim të caktuar, ka shpërblim; fjala vjen; hanë për të fituar fuqi për adhurim e punë të tjera të mbara, martohet për të mos kaluar në amoralitet etj.

*Falënderoj Allahun e madhëruar!*

** Ka mendime se kjo dridhje bëhet kur t'i fryhet surit për herë të parë, por shumica e interpretuesve janë të mendimit se fjala është për fryerjen e surit herën e dytë për ringjallje. Dridhja do të jetë aq e fortë, sa që njeriu do të bëjë pyetje: Ç'është gjithë kjo dridhje? Me rastin e kësaj dridhjeje toka do të hedhë jashtë të vdekurit dhe gjithçka që ka në brendinë e saj dhe me urdhërin e Zotit ajo do të rrëfejë për çdo gjë që është punuar në sipërfaqen e saj. Sipas një hadithi, Pejgambri ka thënë: "Ruanu prej tokës, nënës suaj, sepse nuk ka kush që vepron mbi të mirë ose keq, e që ajo nuk do të rrëfejë për të!"

Atë ditë njerëzit kthehen të ndarë në grupe, pas gjykimit, për të përjetuar atë që kanë merituar, ose kthehen prej varrezave aty ku do t'u tregohen veprat. Çdo vepër, sado e vogël qoftë, e mirë ose e keqe, është e ruajtur për shpërblim ose ndëshkim.

*Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*

# SURETU EL KARIA
## KAPTINA 101

*E zbritur në Meke, pas sures Kurejsh, ajete: 11*

*Kjo sure e shpallur në Meke, përshkruan momentin e katastrofës së përgjithshme dhe ato që do të ngjajnë në të, si: ngritja e njerëzve prej varrezave,shpërndarja e tyre, pështjellimi i tyre duke u sjellë sa andej sa këndej, pa ndonjë rregull për shkak të frikës së tyre.*

*Quhet: "**Suretul Kariati**" - kaptina e krismës, ngase fjala është për krismën e kijametit.*

---

# SURETU ET TEKATHUR
## KAPTINA 102

*E zbritur në Meke, pas sures El Kevther, ajete: 8*

*Në këtë sure bëhet fjalë për angazhimin dhe përpjekjen e njerëzve të mashtruar me pasurinë e kësaj bote deri në çastin kur befas vdekja ua ndërpren atë përjetim dhe prej pallateve i sjell në varre. Përfundon me shpjegimin rreth trishtimit të cilin do ta ndiejnë njerëzit, pos atyre që veç besimit kanë bërë edhe vepra të mira.*

*Quhet: "**Suretut Tekathuri**" - kaptina e krenarisë për shkak të pasurisë së shumtë etj.*

**10. Dhe të tubohet** *(të dalë në shesh)* **ajo që ishte në gjoksa.**

**11. E atë ditë, pa dyshim Zoti i tyre është i njohur hollësisht për punën e tyre!***



## SURETU EL KARIA

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Krisma e kijametit.**

**2. Çka është krisma?**

**3. Dhe ç'të mësoi ty se ç'është krisma?**

**4. Ajo është ditë kur njerëzit bëhen si insekte të shpërndara.**

**5. Dhe kodrat bëhen si leshi i shprishur.**

**6. E sa i përket atij që i rëndohet peshoja e veprave të tij,**

**7. Ai është në një jetë të këndshme.**

**8. Ndërsa, atij që ka peshojën e lehtë të veprave të tij,**

**9. Vendi i tij do të jetë në Havije.**

**10. E ç'është ajo që të njohtoi se ç'është ai** *(Havije)***?**

**11. Është zjarri me nxehtësi shumë të lartë!****

## SURETU ET TEKATHUR

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Juve u preokupoi përpjekja për shumimin** *(e pasurisë, të fëmijëve, të pozitës)***!**

**2. Derisa të mos i vizitoni varrezat** *(të bëheni banues të tyre - të vdisni)***.**

**3. Jo, nuk është ashtu! Gjithsesi këtë do ta kuptoni më vonë!**

**4. Përsëri jo, jeni gabim! Më vonë do ta kuptoni!**

**5. Jo, pse, sikur ta dinit me një dije të sigurt** *(nuk do të bënit ashtu)***.**

**6. Ju pa tjetër do ta shihni xhehenemin.**

**7. Madje atë do ta shihni të bindur plotësisht.**

**8. Pastaj në atë ditë do të pyeteni për të mirat** *(e dynjas)***!*****

---

* Lartmadhëria e tij betohet në luftëtarët myslimanë, të cilët me kuajt e tyre të shpejtë luftonin kundër armikut,dhe kur thundrat e tyre shkelin nëpër gur, nxjerrin xixa zjarri, që atë vërsulje kundër armikut ata e bëjnë herët në agim dhe me shpejtësi hidhen mbi grumbullin e armikut. Kjo është lavdatë e mirënjohje nga i madhi Zot.

Idhujtarët nuk ndoqën rrugën e Zotit, përbuzën të mirën që ua dha, duke ua dërguar pejgamberin nga gjiri i tyre, e ata vetë do të jenë dëshmues të asaj përbuzjeje. Ata janë mashtruar pas pasurisë së kësaj, bote, e nuk mendojnë fare për momentin kur do të ringjallen dhe do t'u grumbullohen e do të vihen në pah të gjitha punët e tyre, sepse Zotit nuk mund t'i fshihet asgjë.

*Falënderoj Allahun e madhëruar?*

** Çështja e kijametit është gjë e fshehtë, e panjohur për njerëzit, e kur Zoti flet për të, nuk duhet kuptuar çështjen e tij ashtu si i kuptojmë çështjet e tjera në bazë të etimologjisë së fjalës, pse fjalët që janë përdorur për kijametin kanë një definicion tjetër, andaj çdo emër me të cilin është quajtur kijameti si: El Hakkatu, Es Saatu, El Gashijetu, El Kijametu, El Kariatu, ka një =

= definicion të veçantë, kuptohet sipas tematikës që shtrohet rreth tij.

El Kariatu, do të thotë: zë, krismë që shkaktohet duke i rënë një sendi për një send tjetër të fortë. Këtu, nuk është qëllimi te ajo krismë, po te diçka e panjohur, andaj edhe thuhet: Ç'është Karia, ku e di ti se ç'është Karia? Fjala është për një nga momentet, të cilat do të përjetohen atë ditë. Etapa e parë e kësaj dite është ngritja prej varrezave, shfaqja e fletëve me shënime për veprat e bëra gjatë jetës në këtë dynja. Pas njoftimit për veprat e bëra, vjen momenti i llogarisë që nuk do të thotë shpërblim, sepse ajo është vetëm identifikim, e pas llogarisë vjen peshoja - vlerësimi i veprave, për të cilat bëhet fjalë në këtë sure. Pas peshojës vjen shpërblimi.

Në këtë sure bëhet fjalë për krismën që trondit zemrat, shpirtrat.

Më parë, përmes sureve të tera kemi kuptuar se kijameti trand edhe trupat qiellorë, qielli çahet,toka dridhet, kodrat shkulen e copëtohen, yjet përderdhen, dielli e hëna errësohen. Po në këtë sure mësojmë se zemrat llahtarisën e njerëzit sillen si insektet fluturuese pranë dritës, ndërsa fjala është për vlerësimin e veprave të bëra, e atij që i peshojnë më rëndë të mirat, do të kënaqet në xhennet, ndërsa atij që më pak i peshojnë veprat e mira e më shumë të këqijat, ai do të futet në gjirin e zjarrit të ndezur flakë. Nëse shtrohet pyetja se ç'do të bëhet me atë që peshoja e tij është e barabartë, si parim duhet marrë thënien e Zotit të madhëruar: "Vërtet, mëshira Ime ia kalon hidhërimit Tim...". Pra, vjen në shprehje mëshira e Zotit, ashtu sikurse është thënë në suren A'raf për ata të A'rafit, të cilët nuk kanë hyrë në xhennet, por kanë shpresë të hyjnë. Allahu A'ëlemu!

*Falënderoj Zotin e madhëruar!*

*** Njerëzit e mashtruar krenohen me pasuri të madhe, me shumë djem e fis, me pozitë etj., dhe lënë pas dore angazhimin në zbatimin e urdhërave të Zotit, të punëve të mira e humane, derisa papritmas i kap vdekja e dërgohen në varre.

Ndoshta fjala është për disa njerëz të mashtruar që krenohen me të vdekurit e tyre, e nuk përpiqen vetë të jenë krenar me punë të mira.

Mundet me qenë edhe ajo se disa njerëz mundohen të krenohen edhe me varreza duke u ndërtuar të vetëve varre me stoli të ndryshme, në mënyrë që, sipas mendimit të tyre, edhe në varreza të jenë të dalluar nga të tjerët. Ky është gabim i madh, është mëkat,është shpenzim i pasurisë në haram, sepse prej një ndërtimi të tillë nuk ka kurrfarë dobie.

Kur'ani thotë: Hiquni atij mendimi, se do të shihni se keni gabuar, se do ta shihni xhehenemin, dikush prej së largu e dikush brenda në të. Ndërsa, për të mirat që po i përjetoni keni për t'u përgjegjur, a ua keni ditur vlerën, a i keni shfrytëzuar në të mirë, apo jeni mashtruar dhe nuk keni përgatitur asgjë për veten tuaj, për jetën tjetër.

*Falënderuar qoftë Allahu i madhëruar!*

# SURETU EL ASR
## KAPTINA 103

*E zbritur në Meke, pas sures El Inshirah, ajete: 3*

*Edhe pse është e shkurtër, kjo sure me përmbajtjen e vet sqaron shumë mirë virtytet, të cilat janë shkak i fatbardhësisë së njeriut në të dy jetët, e në anën tjetër shpjegon se jeta e njeriut është dështim nëse nuk posedon cilësitë e përmendura e që janë: besimi, veprimi i mirë, porosia e njëri-tjetrit me të vërtetën, të drejtën dhe porosia e njëri-tjetrit për durim e qëndrim të fortë.*

*Quhet: "**Suretul Asri**" - kaptina e kohës, e jetës, e namazit të iqindisë.*

---

# SURETU EL HUMEZE
## KAPTINA 104

*E zbritur në Meke, pas sures El Kijame, ajete: 9*

*Në këtë sure bëhet fjalë për njerëzit, të cilët në vend që të bëhen këshillues të tjerëve, ata ofendojnë, përqeshin, nënçmojnë, tallen me të tjerët. Të tillë ishin idhujtarët, të cilët për çdo rast përpiqeshin të vënin në shpoti Pejgamberin dhe myslimanët. Ishin të mashtruar pas pasurisë së madhe, mendonin se do të jenë përgjithmonë në këtë dynja. Kjo sure u tregon atyre se fundi i rrebelëve të tillë do të jetë zjarri që kurr nuk ftohet, zjarri që bën copë e thërmi çka të hidhet në të dhe që është i mbyllur.*

*Quhet: "**Suretul Humezeti**" - kaptina kundër atyre që ofendojnë.*

---

# SURETU EL FILË
## KAPTINA 105

*E zbritur në Meke, pas sures El Kafirunë, ajete: 5*

*Në këtë sure të shpallur në Meke bëhet një vështrim rreth Ebrehas, i cili me ushtrinë e vet e në të cilën kishte edhe elefantë e mësynë Qaben për ta rrënuar, por Zoti i madhëruar me anën e krijesave të veta më të dobëta, ua thyen qafën. Ua lëshon disa shpendë që vinin tufë-tufë e që mbanin gurë në sqepa dhe në kthetra, gurë që shponin më fort se plumbi dhe i shkatërronin.*

*Quhet: "**Suretul Fili**" - kaptina për elefantin, ngase ajo ushtri quhej ushtria e elefantit, kështu që edhe ngjarja në histori njihet me këtë emër.*



## SURETU EL ASR

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Pasha kohën!**

**2. Nuk ka dyshim se njeriu është në një humbje të sigurt.**

**3. Me përjashtim të atyre që besuan, që bënë vepra të mira, që porositën njëri-tjetrin t'i përmbahen të vërtetës dhe që këshilluan njëri-tjetrin të jenë të durueshëm.***

## SURETU EL HUMEZE

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Mjerë për secilin që ofendon e përqesh** *(njerëzit)*,
**2. Që ka tubuar pasuri dhe që atë e ruan të mos i pakësohet.**
**3. E mendon se pasuria e tij do ta bëjë të përjetshëm.**
**4. Jo, të mos mendojë ashtu! Se ai pa tjetër do të hidhet në Hutame.**
**5. E çka din ti se ç'është Hutame?**
**6. Është zjarri i Allahut i ndezur fort.**
**7. Që depërton deri në loçkë të zemrës.**
**8. Ai i mbyll ata, ua zë frymën.**
**9. Ata janë të lidhur në pranga të njëpasnjëshme.****

## SURETU EL FILË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. A nuk e ke parë se ç'bëri Zoti yt me poseduesit e elefantit?**
**2. A nuk ua bëri përpjekjen e tyre të dështuar?**
**3. Dhe Ai kundër tyre lëshoi shpendë që vinin tufë-tufë!**
**4. Dhe i gjuanin ata me gurë nga balta e gurëzuar!**
**5. Dhe ata i bëri si gjeth i grimcuar** *(i përtypur)*!***

---

* Zoti xh. sh. betohet në kohën që është gjëja më e çmueshme për njeriun, nëse e shfrytëzon atë si duhet. Është këshilluesi më i mirë që të jep mësim se si i dobëti dhe i ligu me angazhimin e tij në punë, në dituri, arriti të bëhet më i fortë, dhe më i lartë,ndërsa ai që ishte i fortë e i lartë, me përtacinë e tij, u bë më i dobëti. Koha është përplot ndodhi e ngjarje të çuditshme; njerëz të mëdhenj humbin vlerën, njerëzit e panjohur arrijnë famë, pasanikët varfërohen, të varfërit pasurohen, e kështu me radhë në të gjitha fushat e jetës, andaj duhet marrë mësim që të mos humbim e të dështojmë në këtë jetë. Nuk është i humbur ai që ka besuar dhe ka bërë vepra të mira, sepse ai e ka ditur se kjo jetë është kalimtare, as e mira e as e keqja nuk janë të përhershme, andaj nuk është mashtruar pas dëshirave që rrënojnë njerëzinë e njeriut, është ruajtur dhe ka qenë i matur në të gjitha rastet e gjendjet.

Nuk janë të humbur edhe njerëzit që mësojnë njëri-tjetrin për punë të mbara, për drejtësi, për njohje të Krijuesit fuqiplotë. Kurrë nuk janë të humbur as ata që njëri-tjetrin e këshillojnë të jenë të durueshëm në vështirësi e mundime, në zbatimin e urdhërave të Zotit, në largimin prej punëve të këqija e të ndyra.

=

= Ka mendime se koha në të cilën bëhet betimi, është koha e jetës së Pejgamberit, ose koha e namazit të iqindisë.

*Falënderoj Allahun e madhëruar!*

** Përgojimi, ofendimi i nderit të njerëzve, vjedhja me bisht të syrit, ironia- janë gjeste të shëmtuara, të cilat njeriun e hedhin në mjerimin më të madh, e hedhin në shkatërrim, ani pse ai mendon se pasuria e tij e madhe do ta mbrojë. Njeriu i tillë do të hidhet në Hutame, në zjarrin të ndezur fort, në të cilin çdo send që hidhet në të copëtohet, zjarr që depërton në zemra, e kur depërton në zemra, ata do të duhet të vdesin, por jo, as nuk vdesin as nuk jetojnë, por janë në mjerim të pambarim.

*Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*

*** Pejgamberi nuk e ka parë ngjarjen e ushtrisë së Ebrehasë, që kishte edhe elefantë. Ai ka lindur po në atë vit, por më vonë. Zoti nuk i thotë a e ke dëgjuar, por i thotë a e ke parë, sepse tregimi nga ana e Zotit është aq i sigurt dhe i bindshëm si ta kishte parë me sy vetë Muhammedi, andaj i thotë a e ke parë, që do të thotë: të jesh i bindur më tepër se sa të kishe parë.

Ebreha bin Eshrem, sundues i Jemenit e mësyn Qaben për ta rrënuar. Përveç ushtrisë në njerëz, kishte edhe elefantë dhe më të madhin e tyre.

Për shkakun e atij sulmi, për rrethanat se si zhvillohet ngjarja, flasin faktet historike.

Është për t'ia vënë veshin me vëmendje thënies së Zotit: **si bëri me ta?** nuk thotë: **çka bëri me ta?** Puna e Zotit rreth zhdukjes së tyre nuk do të ishte aq e çuditshme sikur Ai t'u jepte fuqi kurejshitëve e të luftonin dhe t'i zhduknin, por është e çuditshme mënyra se si i zhduku. I shkatërroi me anën e shpendëve që vinin grupe-grupe dhe në sqep e në kthetra mbanin nga një gurë me të cilët e gjuanin ushtrinë dhe ai gur i shponte si plumbi.

I asgjësoi deri në atë masë sa që i përngjanin gjethit të grisur e të copëtuar nga era ose të përtypur e të shkelur prej shtazëve.

Janë përpkjekje të kota të disa njerëzve të cilët,duke mos qenë në gjendje ta kuptojnë si duhet fuqinë e Zotit, por të mbështetur në aftësitë e veta, u përpoqën t'i shpjegojnë shpendët e përmendur si mikrobe që shkaktojnë sëmundje dhe vdekje. Nuk menduan se mikrobi vepron ngadalë, e këtu është fjala se ata u zhdukën menjëherë. Fjala e Zotit "**Fe xhealnahum**". Shkronja "**f**" është: ta'kibije, që jep kuptimin: menjëherë e jo dalëngadalë. Mandej, ata nuk menduan se mikrobi nuk ka vetëdije, atëherë si ditën ata të sulmojnë vetëm armikun e jo edhe të tjerët?! Në anën tjetër, kur iu shpall kjo sure Pejgamerit, ende kishte njerëz të gjallë, të cilët e kishin përjetuar ngjarjen, e sikur të mos ishte ashtu si thotë Kur'ani, ata do të reagonin, do të mohonin, por nuk ndodhi ashtu, përkundrazi, ata mburreshin me atë mrekulli që u dhuroi Zoti dhe e mbrojti Qaben.

*Falënderoj Zotin e madhëruar!*

# SURETU KUREJSH
## KAPTINA 106

*E zbritur në Meke, pas sures Et Tinë, ajete: 4*

*Kjo sure ua përmend banorëve të Mekes, kurejshitëve, dy të mira, të cilat ua mundësonin jetën dhe gjallërrimin, e që ishin: qarkullimi i lirë për tregti gjatë dimrit në Jemen dhe gjatë verës në Siri me çka siguronin mjetet për jetesë, paqen dhe qetësinë. Nëse për kurgjë tjetër, ata do të duhej falënderuar dhe madhëruar Zotin, i cili e mbrojti shtëpinë e vet, Qaben prej Ebrehasë që pati qëllim ta rrënojë dhe kurejshitëve u siguroi begati e furnizim.*

*Quhet: "**Suretu Kurejsh**" - kaptina rreth kurejshëve, ngase fjala është për të mirat që Zoti ua dhuroi e megjithatë, ata nuk ishin mirënjohës.*

---

# SURETU EL MAUNË
## KAPTINA 107

*E zbritur në Meke, pas sures Et Tekathuru, ajete: 7*

*Kjo sure e shpallur në Meke flet për dy grupe njerëzish:*

*- për jobesimtarin mohues të të mirave të Zotit dhe të ditës së gjykimit në botën tjetër, dhe*

*- për hipokritin, që veprat e tij nuk e kanë për qëllim Allahun, por si në vepra ashtu edhe në adhurime është artificial - muraijj.*

*Quhet: "**Suretul Maunë**" - kaptina e atyre që asgjë nuk u ndihmojnë të tjerëve.*

---

# SURETU EL KEVTHER
## KAPTINA 108

*E zbritur në Meke, pas sures El Adijat, ajete: 3*

*Në këtë sure flitet për bujarinë e Zotit, i cili i dhuroi të dërguarit të vet, Muhammedit, të mira të pakufishme në këtë dhe në jetën tjetër, e për hirë të Atij që e pajisi me të gjitha ato të mira, Muhammedi u urdhërua t'i lutet Atij, të mos mashtrohet pas atyre të mirave dhe ashtu sikur që Ai i bëri mirë, t'u bëjë edhe ky njerëzve. Sa u përket thënieve të armikut, të mos u vërë veshin, pse ai është farësosur.*

*Quhet: «**Suretul Kevtheri**» – kaptina e kevtherit, e të gjitha të mirave.*

## SURETU KUREJSH

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Për hirë të garantimit që e gëzojnë kurejshitët!**
**2. Garantimin e udhëtimit të tyre të lirë dimërit dhe verës!**
**3. Pra, le ta adhurojnë Zotin e kësaj shtëpie,**
**4. I cili i ushqeu pas urisë dhe i siguroi prej çdo frike!***

## SURETU EL MAUNË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. A e ke parë ti** *(a e njeh)* **atë, që përgënjeshtron përgjegjësinë dhe llogarinë në botën tjetër?**
**2. Po ai është që e përzë në mënyrë të vrazhdë bonjakun.**
**3. Dhe që nuk nxit për të ushqyer të varfërin.**
**4. Pra shkatërrim është për ata që falen,**
**5. të cilët ndaj namazit të tyre janë të pakujdesshëm.**
**6. Ata që vetëm shtiren** *(sa për sy e faqe).*
**7. Dhe nuk japin as sendin më të vogël** *(as hua)*:**

## SURETU EL KEVTHER

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Ne, vërtet të dhamë ty shumë të mira.**



**2. Andaj, ti falu dhe prej kurban për hirë të Zotit tënd!**

**3. E s'ka dyshim se urrejtësi yt është farësosur.*****

* Kurejshitët e kishin obligim ta adhuronin Zotin edhe për hirë të asaj që Ai u mundësoi të udhëtonin lirisht për tregti dimër e verë, duke mos pasur kurrfarë frike.

Fisi "**Beni Fahr**", pasardhës të "**Nadr bin Kunane**" e merr emrin "**Kurejsh**" - të tubuar, të bashkuar, prej atëherë kur Kusaj bin Kilab i bashkon dhe i dëbon prej Mekës fisin Huzaa, e mbikëqyrja ndaj Qabes u mbetet kurejshitëve.

"**Ijlaf**" do të thotë: garantim, marrëveshje për mossulmim.

Hashimi, gjyshi i dytë i Pejgamberit, ishte i pari që kishte shkuar nëpër fise e sundues deri në Sham dhe deri në Jemen dhe kishte marrë garancë për tregtarët kurejshitë. Në të vërtetë, kurejshitët ishin të zotët e Qabes, të gjitha fiset e të gjitha anëve vinin për ta vizituar Qaben për çdo vit, e nëse ndokush i kishte sulmuar karvanët tregtarë të kurejshitëve, ai nuk do të kishte guxim të vinte në Qabe, sepse aty kurejshitët ishin mbikëqyrës. Si po kuptohet Qabja ishte shkak i garantit të udhëtimeve të tyre të lira. Qaben Zoti e mbrojti për hir të shenjtërisë së saj nga Ebrehaja, e kurejshitët përfitonin prej autoritetit të saj, duke i siguruar vetes jetesë e gjallërim. Sigurisht furnizimi dhe begatia e banorëve të Mekes ishte rezulltat i lutjes së Ibrahimit kur pat thënë "Zoti im, bëre këtë qytet paqeje..."

Kurejshitët shkonin për tregti dimrit nga Jemeni, sepse ishte më nxehtë, kurse verës nga Siria sepse nuk ishte ftohtë.

Është e vërtetë se kurejshitët gëzonin disa privilegje të posaçme: Pejgamberi ishte nga mesi i tyre, mbikëqyrnin Qaben, të cilën edhe Zoti e mbrojti prej Ebrehasë, të parët që e adhuruan =

= Zotin një në atë kohë ishin disa prej tyre nja dhjetë vjet para të tjerëve, emri i tyre u përmend në Kur'an, Halifët e parë ishin prej tyre, por megjithatë, Zoti nuk u mundësoi atyre që ata ta përhapin fenë islame, e posaçërisht atyre që ishin aristokratë të mëdhenj, sepse do të mund të thuhej: Kurejshitët e mësuar me udhëheqje e aristokraci, për hir të krenarisë dhe arrogancës që e ushqenin, njerëzve ua imponuan edhe fenë. Në anën tjetër, feja e pranuar nga frika ose nga interesi është e paqëndrueshme. Njerëzit që pranojnë një ideologjie për hir të diçkafit tjetër, e jo nga vetë bindja e tyre, nuk janë të zotët ta mbajnë lart flamurin e asaj ideologjie, prandaj, feja islame gjen përkrahjen më të madhe jashtë kurejshitëve, gjen nga njerëzit jomendjemëdhenj, jo të mësuar me aristokraci, por me njerëz të thjeshtë, të sinqertë, të urtë e të matur.

*Falënderoj Allahun e madhëruar!*

** Kjo sure na shpjegon për programin islam, i cili nuk është vetëm ideologji, besim, e as nuk është vetëm deklaratë e shprehur, por është program i aktivitetit në jetë.

Ai që rregullat e besimit nuk i zbaton në praktikë, ai sikurse e përgënjeshtron edhe besimin.

Së pari flet për jetimin, i cili nuk pati fat ta gëzojë ngrohtësinë e gjirit familiar, prandaj, ai që atë nuk e ndihmon, por në mënyrë të vrazhdë e refuzon, ai nuk ka as ndjenja njerëzore, e të mos flitet për fé, pse jetimi, pa marrë parasysh besimin e njeriut, ose mosbesimin, meriton një ndihmë, një udhëzim, të paktën një fjalë të mirë, e jo përzënie. Një gjest të tillë të keq mund ta ketë ndonjë që nuk beson se do të dalë para Zotit dhe do të japë llogari. I tilli le që vetë nuk i jep të varfërit, por as nuk përmend se duhet ndihmuar atë.

Të mjerët ata që falen sa për sy e faqe, ashtu faleshin hipokritët, nuk i vënin veshin sa duhet namazit, pse nuk besonin se për të do të shpërblehen ose do të ndëshkohen, por e bënin sa për formalitet. Të tillët le që nuk japin zeqat e sadaka por nuk japin as sendin më të vogël, as hua si sopatën, enën, kripën, gjilpërën etj.

*Falënderuar qoftë Allahu i madhëruar!*

*** Në kaptinën para kësaj u pa se deri në çfarë shkalle të koprracisë mund të vijë njeriu, e në këtë sure manifestohet bujaria. Bujaria e kujt? E Allahut. Ai i jep Muhammedit të gjitha të mirat, i jep dituri, sjellje të mirë, moral të lartë, shkathtësi pune etj. Mirëpo, këto të mira nuk bën t'i adhurojë, nuk bën të jepet pas tyre, duhet orientuar kah dhuruesi i atyre të mirave, nga Zoti i madhëruar dhe të gjitha adhurimet, të gjitha flijimet duhet bërë vetëm për hirë të Tij, e ashtu le të shohin idhujtarët kotësinë e tyre kur luten dhe sakrifikojnë për statuja, për gurë a drunj të gdhendur.

Kevther mund të jetë një lumë në xhennet, që kush pi prej tij, nuk e kap më etja. Mund të jetë një krua i posaçëm për Muhammedin dhe ymmetin e tij. Reth fjalës kevther ekzistojnë njëzet e gjashtë mendime, por më i drejti duhet të jetë ai i ibni Abasit, sipas së cilit, kevther janë të mirat e shumta që iu dhanë Pejgamberit si: grada pejgamber, libri, urtësi e përsosur, shefaati, kroi, pozita e lavdishme (**mekami mahmud**), shumë ymmet, shumë çlirime të vendeve nga okupimi i armikut.

Njëfarë As bin Vali, armik i përbetuar i Muhammedit paska thënë: Hiqnu atij se ai është farë e sosur! Këtë e kishte thënë kur Pejgamberit i vdisnin djemtë. E Zoti nuk mjafton me atë që i thotë Muhammedit se t'i kam dhënë të gjitha të mirat, por i thotë edhe atë: armiku yt është i papërkujtuar. Djemt tu janë të gjithë ymmeti, edhe djemt e armiqve do të përkujtojnë ty e jo babain e vet, si rasti i djalit të Ebu Xhehlit e shumë të tjerë, pra përkujtimi ndaj teje do të vazhdojë sa të vazhdojë jeta në fytyrën e kësaj toke, kurse armiku yt nuk do të përkujtohet as prej djemve të vet, pra ai është farësosur, i harruar e jo ti.

*Falënderoj Allahun e madhëruar!*

# SURETU EL KAFIRUNË
## KAPTINA 109

*E zbritur në Meke, pas sures El Maunë, ajete: 6*

*Kjo sure vërteton njëherë e përgjithmonë se adhurimi është meritë vetëm e një Zoti, se propozimi i idhujtarëve që Muhammedi t'i adhurojë një vit zotat e tyre, kurse vitin tjetër ata do të adhurojnë Zotin e Muhammedit, është i papranueshëm për sa të jetë jeta. Në këtë mënyrë hedh poshtë atë mendim të cekët të idhujtarëve, për atë moment edhe për të ardhmen.*

*Quhet: "**Suretul Kafirunë**" - kaptina rreth mohuesve të besimit të drejtë.*

---

# SURETU EN NASR
## KAPTINA 110

*E Zbritur në Medine, pas sures Et Tevbe, ajete: 3*

*Kjo sure e shpallur në Medine, tregon për çlirimin e Mekes, për përhapjen e fesë islame në Gadishullin Arabik, për shkurtimin e thonjve të idhujtarëve e të zullumqarëve.*

*Quhet: "**Suretun Nasri**" - kaptina e ndihmës, e fjala është për ndihmën që ua dha Zoti besimtarëve dhe ata ngadhënjyen.*

---

# SURETU EL MESED
## KAPTINA 111

*E zbritur në Meke, pas sures El Fatiha, ajete: 5*

*Kjo sure flet për shkatërrimin e Ebi Lehebit, armikut të Allahut dhe të dërguarit të Tij, i cili aq shumë e urrente Pejgamberin sa që i linte punët e veta, e merrej me agjitim kundër thirrjes që bënte Pejgamberi dhe pengonte të tjerët në pranimin e fesë islame. Me këtë sure mallkohet dhe i caktohet dënimi, të cilin do ta vuajë në botën tjetër. Atij i shoqërohet edhe gruaja e tij, e cila do të ketë një dënim të veçantë: litarin në qafë me të cilin do të tërhiqet për në xhehenem.*

*Quhet: "**Suretul Mesedi, El Lehebi, Tebbet**" - kaptina e litarit, e flakës, e dështimit, ngase me të gjtiha këto Ebu Lehebi është i mallkuar i dënuar.*



## SURETU EL KAFIRUNË

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Thuaj: "O ju jobesimtarë!**

**2. Unë nuk adhuroj atë që ju adhuroni!**

**3. As ju nuk jeni adhurues të Atij që unë e adhuroj!**

**4. Dhë unë kurr nuk do të jem adhurues i asaj që ju adhuroni!**

**5. Por edhe ju nuk do të jeni adhurues të Atij që unë adhuroj!**

**6. Ju keni fenë tuaj** *(që i përmbaheni)*, **e unë kam fenë time** *(që i përmbahem)*!"*

## SURETU EN NASR

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Kur erdhi ndihma e Allahut dhe çlirimi** *(ngadhënjimi)*,

**2. Dhe i pe njerëzit që po hyjnë turma-turma në fenë e Allahut.**

**3. Ti, pra, lartësoje Zotin tënd duke falënderuar dhe kërko nga Ai falje. Ai vërtet pranon shumë pendimin, është Mëshirues i madh.****

## SURETU EL MESED

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Qoftë i shkatërruar Ebi Lehebi, e ai më është shkatërruar!**

**2. Atij nuk i bëri dobi pasuria e vet, as ajo çka fitoi!**

**3. Ai do të hyjë në një zjarr të ndezur flakë.**

**4. E edhe gruaja e tij, ajo që barti dru** *(ferra)*,

**5. E në qafën e saj ajo ka një litar të përdredhur.*****

---

* Kjo sure quhet edhe Beraetun që do të thotë: shkëputje e çdo lloj lidhmërie mes atyre që adhurojnë idhuj dhe myslimanëve që adhurojnë të vetmin Zot Krijues. Idhujtarët u përpoqën në të gjitha mënyrat t'i ofrojnë Muhammedit gjithçka, vetëm e vetëm që ai të mos asgjësojë zotat e tyre,të mos zbulojë atë nivel aq të ulët të tyre, kur adhuronin sende të ngurta, por kjo sure u dha të kuptojnë qartë se të adhuruarit e tyre dhe i adhuruari i Muhammedit dhe i besimtarëve të tij, kurrë nuk mund të jenë të një niveli, nuk do të ketë pajtim rreth adhurimit as në momentin e tashëm, as në të ardhmen, andaj edhe për hirë të përforcimit të një bindjeje të tillë të besimtarëve në krye me Muhammedin, përsëritet ajeti.

Edhe pse duket se idhujtarëve u pranohet të qëndrojnë në fenë e tyre, sureja që vjen pas kësaj u jep të kuptojnë, se ajo fé e tyre do të vazhdojë derisa të vijë ndihma e Zotit, e kur të vijë ajo, atëherë nuk do të mbetet si fé ekzistuese.

*Falënderoj Allahun e madhëruar!*

** Kjo sure i shpallet Muhammedit kur ai ishte në haxhin lamtumirës dhe pas kësaj shpalljeje Pejgamberi jeton edhe nja tetëdhjetë ditë.

Pejgamberi qe lajmëruar se do ta çlirojë Mekën nja disa vjet më parë, dhe lajmërimi për këtë =

= fshehtësi, që dikur u bë realitet ishte një nga argumentet se Muhammedi vërtet ishte i dërguar i Zotit.

Kabilet e arabëve pritnin se çka do të bëhej me Mekën dhe thoshin "Nëse Muhammedi arrin ta çlirojë Mekën, vërtetë ai është Pejgamber". Kur u çlirua Meka pa luftë, njerëzit grupe-grupe nisën ta pranojnë fenë islame dhe brenda dy viteve, nuk mbeti kabile arabe që nuk e pranoi fenë islame, e Pejgamberi i shihte njerëzit si vinin në turma dhe deklaroheshin për fenë islame.

Zoti ia përkujton këtë të mirë dhe i thotë: "Të erdhi ndihma e Zotit dhe e çlirove Mekën, u kënaqe duke shikuar se si njerëzit në grupe vijnë e përqafojnë fenë islame, tash pra, ti madhëroje e falënderoje Zotin tënd, që ua mbylli gojën armiqve, i nënshtroi dhe i përuli, por ke kujdes e gjithnjë kërkoje mëshirën e Zotit, se Ai është mëshirues i madh.

Shumica e mufesirinëve janë të mendimit se kjo sure e bën me dije Muhammedin se i është afruar koha të largohet prej kësaj bote e të shkojë në fqinjësi të Mëshiruesit. Këtë mendim e përkrahin të gjithë sahabët e edhe ibni Abasi.

I tërë Kur'ani i shpallur pas shpërnguljes së Pejgamberit, konsiderohet i shpallur në Medinë, pa marrë parasysh se ku ishte Pejgamberi, kur i shpallej, andaj edhe kjo sure numërohet prej atyre të shpallurave në Medinë.

*Lavdëruar qoftë Allahu i madhëruar!*

*** **Sebebi nuzul** - shkaku i zbritjes së kësaj sureje, sipas ibni Abasit ishte: Kur e urdhëroi Zoti Pejgamberin t'i thërrasë në rrugën e drejtë edhe rrethin e tij të afërt, Pejgamberi u ngjit në bregun Safa dhe i thirri me emër kabilet e kurejshëve. Kush mundi, shkoi ta dëgjojë atë kumtesë, e dikush dërgoi dikë për të kuptuar se si qëndron çështja. U tubuan kurejshitët si edhe xhaxhai i Pejgamberit Ebu Lehebi. I thanë: "Çka na thirre?" Pejgamberi tha: "Nëse ju them se disa kalorës, atje pas bregut në luginë kanë ndërmend t'ju sulmojnë, a më besoni?" Ata i thanë: "Po, se kurr nuk kemi provuar se ti rren!" Pejgamberi tha: "Pra, unë po ju them se jeni pranë një ndëshkimi shumë të ashpër!" Ebu Lehebi i tha: "Qofsh i mallkuar a për këtë na ke thirrur?!" Atëbotë u shpall kjo sure.

Pejgamberi u thoshte njerëzve: "Thuani **la ilahe il-lellah**, e shpëtoni, kurse Ebu Lehebi i shkonte prapa e thoshte: "Mos e dëgjoni këtë rrenacak!"

Në ajetin e parë thuhet ju shkatërrofshin duart e Ebu Lehebit, e fjala është: U shkatërroftë i tërë Ebu Lehebi. Ndër arabë ka qenë traditë shprehja: duart, në vend të tërë njeriut.

Ebu Lehebi ishte: Abdul Uza bin Abdul Mutalib, e gruaja e tij ishte Ymmi Xhemil, motra e Ebu Sufjanit. Që të dy ishin shumë të armiqësuar ndaj mësimeve të Muhammedit. Ebu Lehebi u thoshte të tjerëve: "Nëse është e vërtetë çka thotë Muhammedi, unë me veten time, me pasurinë time dhe me djemtë e mi, do t'ju shpëtoj nga ai dënim". E Kur'ani tha: "Nuk ka për të bërë dobi as malli, as fëmijët, por ke për të hyrë në flakë të zjarrit". Dy djem të Ebu Lehebit e pranuan fenë islame me rastin e çlirimit të Mekës.Ebu Lehebi vdiq pas luftës së Bedrit dhe mbeti i pavarrosur tri ditë derisa u fry, atëherë me një kërrabëz e tërhoqën zvarrë dhe e hodhën në një humnerë.

Gruaja e tij bante fjalë, bënte intrigime dhe bartte ferra dhe i hedhte në rrugë nga kalonte Pejgamberi. Ato ferra do t'i bartë edhe në xhehenem pasi që të hedhet në të, duke e ngrehur me një litar të lidhur për qafe të saj, sepse një qafore shumë të çmueshme, që e kishte në qafën e vet, thoshte se do ta shpenzojë per propagandë kundër Muhammedit. Zoti xh. sh. në vend të asaj qafore do t'i vërë litar për të cilin tërhiqet.

Shpallja e kësaj sureje, me të cilën vërtetohet se Ebu Lehebi është banues i zjarrit, është një argument i fortë i mrekullisë së Kur'anit, përndryshe, kush do të kishte pasur guxim të gjykojë se Ebu Lehebi do të vdesë në kufr, sepse pati edhe armiq të tjerë të Muhammedit, të cilët më vonë e përqafuan fenë islame, e do të mendohej se ndoshta edhe ai do ta përqafojë. Kështu do të ishte sikur Kur'ani të ishte thënie e njeriut. Pra ky rast argumenton se është thënie e Zotit që i di të fshehtat, andaj nuk mund të ndodhë ndryshe, por vetëm si ka thënë Ai.

*Falënderoj Allahun e madhëruar!*

# SURETU EL IHLAS
## KAPTINA 112

*E zbritur në Meke, pas sures En Nas, ajete: 4.*

*Sureja Ihlas përshkruan cilësitë e larta të Zotit një, i cili s'ka nevojë për asgjë, që është i pastër nga çdo e metë, nga çdo ngjashmëri e nga çdo rivalitet.*

*Quhet: "**Suretul Ihlasi**" - kaptina e pastërtisë, e të kulluarit, e sinqeritetit, e thjeshtësisë, ngase kjo kaptinë pastron besimin prej gjërave të kota, kullon bindjet prej mbeturinave, thjeshtëson besimin e drejtë prej ngatërresave të futura te injorantët, ndihmon për një besim të sinqertë ndaj Atij që e meriton.*

---

# SURETU EL FELEK
## KAPTINA 113

*E zbritur në Meke, pas sures El Fil, ajete: 5*

*Kjo sure e shpallur në Meke, është mësim për njerëzit se si duhet mbështetur në mbrojtjen e Zotit, si duhet kërkuar mbrojtjen e Tij prej dëmit të çdo krijese, prej dëmit të njerëzve të prishur,të cilët veprojnë nën mbrojtjen e errësirës së natës,prej dëmit të ziliqarit kur vepron sipas zilisë, prej dëmit të mashtruesve si magjistarë e falltorë*

*Quhet: "**Suretul Feleki**" - kaptina e agimit, e sabahut.*

---

# SURETU EN NAS
## KAPTINA 114

*E zbritur në Meke, pas sures, El Felek, ajete: 6*

*Edhe kjo sure e shpallur në Meke, përmban udhëzime se si njeriu duhet strehuar, kapur, mbrojtur me Zotin kundër të keqes së armikut më të përbetuar, kundër Iblisit dhe bashkëpunëtorëve të tij, kundër njerëzve dhe xhinëve të djallëzuar, të cilët me lloj-lloj ngacmimesh mashtrojnë dhe shkaktojnë dëme.*

*Quhet: "**Suretun Nasi**" - kaptina e njerëzve, ngase fjala është për strehimin e njerëzve pranë Zotit të tyre.*

*Libri i famshëm, Kur'ani përfundon me dy lutjet e strehimit pranë Zotit, e fillon me Fatiha-n, ku kërkohet ndihma e Zotit dhe ashtu prej ndihmës në mbështetje është fillim e mbarim.*

## SURETU EL IHLAS

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Thuaj: Ai, Allahu është Një!**

**2. Allahu është Ai që çdo krijesë i drejtohet** *(i mbështetet)* **për çdo nevojë.**

**3. As s'ka lindur kë, as nuk është i lindur.**

**4. Dhe Atij askush nuk i është i barabartë***

## SURETU EL FELEK

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Thuaj: I mbështetem Zotit të agimit,**

**2. Prej dëmit të ç'do krijese,që Ai e krijoi.**

**3. Dhe prej errësirës së natës kur ngryset plotësisht.**

**4. Dhe prej dëmit të atyre që lidhin dhe fryejnë nyja.**

**5. Edhe prej dëmit të smirëkeqit kur sipas smirës vepron.****

## SURETU EN NAS

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**1. Thuaj: "Mbështetem** *(mbrohem)* **me Zotin e njerëzve!**

**2. Sunduesin e njerëzve,**



**3. Të adhuruarin e njerëzve,**

**4. Prej të keqes së cytësit që fshihet.**

**5. I cili bën cytje në zemrat e njerëzve,**

**6. Qoftë ai** *(cytësi)* **nga xhinët o nga njerëzit".*****

---

* Disa idhujtarë shkuan te Pejgamberi e thanë: "O Muhammed, na trego prej çka është ai Zoti yt, a prej ari, argjendi, diamanti etj.?"

Atëherë shpallet kjo sure dhe përshkruan cilësitë e Zotit të madhëruar e thotë: "Allahu është Një, nuk ka të dytë, është i vetmi, nuk ka shok si Ai, është një i vetmi sundues.

Allahu është caku, synimi, qëllimi i çdo krijese, sepse çdo krijesë ka nevojë për Te, kurse Ai nuk ka nevojë për asgjë.

Allahu nuk pati fëmijë, sepse fëmijët do të duhej të kenë cilësi të babait, e Ai është i përjetshëm, pa fillim dhe pa mbarim. Uzejri nuk ishte djalë i Tij sikurse thanë jehuditë, e as Isai, siç thanë të krishterët, po as engjëjt nuk janë bija të Zotit, siç menduan disa idhujtarë.

Në një hadithi kudsij thuhet: "Njeriu më shpifi rrenë pa nevojë dhe më fyejti gjithashtu pa nevojë: Më shpifi rrenë kur tha se nuk do të më ringjallë, e më fyejti kur tha se Zoti ka fëmijë!

Në një hadithë të Pejgamberit thuhet: "Sureja e Ihlasit është sa një e treta e Kur'anit!'

*Falënderuar qoftë Allahu i madhëruar!*

** Kërkimi i mbrojtjes dhe i strehimit prej Zotit të madhëruar, është një prej shprehjeve të një bindjeje të plotë ndaj fuqiplotit. Të kërkosh ndihmën e Zotit nuk është dobësi e njeriut, siç përpiqet dikush ta përshkruaj, kuptohet, qëllimkëqinjt, sepse nuk ka krijesë që nuk ka nevojë për Krijuesin, nëse ndonjë mendon se është i panevojshëm, ai është i sëmurë psikikisht. Por, duhet =

= kuptuar se kërkimin e mbrojtjes prej Zotit, duhet bërë pasi që njeriu t'i shfrytëzojë të gjitha aftësitë dhe mundësitë e veta dhe atëherë kur ato nuk janë të mjafta, është ndihma e Zotit, të cilën nuk mund ta pengojë asgjë.

Zoti i felekut do të thotë: Zoti që prej mosekzistencës nxjerr në ekzistencë çdo send, prej errësirës së natës sjell dritën e agimit, prej vështirësisë, nxjerr çlirimin, prej pikëllimit gëzimin, prej frikës sigurinë. Këtë mbrojtje prej Zotit duhet kërkuar prej së keqes së njerëzve, të xhinëve, të shtazëve dhe të çdo krijese tjetër që ka prirje të këqijat, prej errësirës së natës, të cilën e shfrytëzojnë rrebelët, prej mashtrimeve e falleve, të cilat e hutojnë njeriun dhe prej atij që ka smirë ndaj të mirave të të tjerëve dhe në bazë të asaj smire përpiqet ta dëmtojë tjetrin.

Sureja përfundon me smirëziun, nga se është sherri më i madh, pse dreqi, për shkak të smirës që ushqeu kundër Ademit, u mallkua dhe u dëbua prej mëshirës së Zotit.

*Falënderoj Zotin e madhëruar!*

*** Edhe kjo sure është si plotësim i surës para kësaj, po në këtë kërkohet ndihma dhe mbrojtja e Zotit prej sherrit të shejtanit dhe prej sherrit të njerëzve ose xhinëve, të cilët veprojnë si shejtani.

Në fillim thuhet Zoti i njerëzve, anipse Ai është Zot i të gjitha krijesave, për arsye se gjithçka në këtë ekzistencë është në shërbimin e njeriut, pse vetëm njeriun e pajisi me mend e me dituri dhe se engjëjt i urdhëroi t'i përulen atij, pra tha Zoti i njerëzve në shenjë nderimi të tyre.

Me fjalën Zoti i njerëzve kuptojmë, Krijuesin, edukuesin, orientuesin e tyre, i cili është sundues i sunduesve dhe i të sunduarve dhe si i tillë vetëm Ai meriton të jetë i adhuruari. Kur themi Allah, ose Ilah, nuk është fjala vetëm për njohjen e fuqiplotit, por për Zotin, të cilin edhe e adhurojmë, që meriton të adhurohet vetëm Ai e askush tjetër.

Zoti është Zot i gjithësisë, i njeriut, e pranoi njeriu ose nuk e pranoi, e njohu ose nuk e njohu, por nëse e njeh dhe e adhuron Ai është Allahu i tij, e nëse e njeh, por nuk e adhuron, Ai është Zoti i tij si i të gjitha krijesave të tjera, pse Ai e krijoi, Ai i jep vdekjen, Ai e ringjall.

*Falënderoj Allahun e madhëruar.*

# SHËNIME HISTORIKE

**Periudha e hershme**

*Faltore e parë në fytyrën e kësaj toke është Qabja, Xhami madhështore në Mekë. Këtë e dokumenton ajeti 96 i sures "Ali Imranë".*

*Ibrahimi i dërguar i Zotit, të cilin e ndihmoi edhe djali i Vet, Ismaili, Qabën e ndërtoi në një luginë jopjellore dhe të pabanuar, ku sot gjendet, qyteti Mekë. E ndërtoi për të qenë kible (vend orientimi) dhe vend sigurie për njerëz (Bekare: 125-129).*

*Vendin në të cilin është ndërtuar Qabeja, Kur'ani e quan: "Bekke" në suren Ali Imranë, e quan "Mekke" në suren "Fet-h" si dhe "Ymmul Kura" në suren Shura: 7 dhe "El beledul eminë" në suren Et Tinë", ajeti 3. Ndërsa vetë ndërtesa e Qabes quhet: El Ka'betu, Bejtul haram, Bejtul Atikë, Mesxhidul haram, Kibletun.*

*Banorë të parë të Mekes, përveç Ismailit me nënën Haxhere, ishin fisi Xhurhum, arabë të ardhur prej Jemenit dhe me vajzën e gjakut të tyre martohet Ismaili, prej të cilit rrjedhin të parët e Pejgamberit Muhammed.*

*Edhe prej njerëzve të parë si ibni Abas etj., është thënë se vendi ku është Qabeja është kërthizë e tokës, mesi i saj, siç thuhet për kërthizën e njeriut se është mes i tij. Ndoshta për arsye se ymmeti i Muhammedit orientohet vetëm prej saj kur i lutet Zotit, në Kur'an është thënë: "Ymmeti veseta" (ymmeti i mesëm, bekare: 143).*

*Në zbulimet më të reja shkencore prej një shkencëtari të topografisë, por jo mysliman, është thënë se Meka është zemra e botës, qendra magnetike për tokën. Sipas konstatimit të tij miliona e miliona yje dhe planete lëvizin me anën e fuqive tërheqëse (centripetale-centrifugale) dhe ekzistencën e tyre ndërmjet vete e ruajnë me anën e forcës së gravitetit. Fuqia e gravitacioni buron prej qendrave të tyre. Ajo është çështje e brendshme e tyre, e cila nuk shihet me sy, por dihet, e si?! Është çështje e fshehtë. Edhe toka si çdo planet tjetër praktikon me planetet e tjera fuqinë e vet gravituese, e cila buron prej brendisë së qendrës së saj. Ajo brendi është qendër prej së cilës burojnë shkëndija, rreze, e pika e takimit të këtyre shkëndijave është Meka. Edhe doktor Hysejn Kemal, shkencëtar i topografisë përkrah këtë teori. (Shënim i Ustadh Muhamed Buhi).*

*Sigurisht nga kjo fshehtësi jemi të urdhëruar të orientohemi drejt qendrës që është zemra e tokës, e edhe kur i bëjmë vizitë (tavaf) Qabes atë e kemi në anën e majtë, ashtuqë zemra e njeriut që është në kraharorin e majtë, të jetë më afër zemrës së planetit tonë!*

***Periudha e kurejshitëve***

*Gjatë historisë, Mekën e sundojnë fis pas fisi deri kur Kusajj ibni Kilab i dëboi prej aty fiset Huzaa dhe pasardhësit e Nadirit, fisin Benu Fahr e bashkon prej kur edhe e marrin emrin Kurejsh. Rreth emrit Kurejsh ekzistojnë disa variante, por më e sigurta është se rrjedh prej domethënies: "të tubuarit, të bashkuarit. Për Kusajj-in, i cili merr sundimin në Mekë në vitin 440 thuhet se ishte gjyshi i katërt i Muhammedit.*

*Uji "Zemzem", i cili gjendet pranë Qabes dhe për të cilin thuhet se e ka zanafillën prej Ismailit, për një kohë të gjatë ka qenë i mbuluar dhe vetëm gjyshi i Muhammedit, Abdul Mutalibi e zbulon dhe fillon ta shfrytëzojë për haxhinjë. Edhe ndër arabët e hershëm ka ekzistuar ndjenja e fesë "Hanife", orientimi në besim të drejtë, por prej njëfarë Luhajj-it fillon adhurimi në idhuj dhe dalëngadalë politeizmi praktikohet ndër shumicën e popullit arab.*

*Ndër arabë koha nuk njehësohej sipas kalendarit të tanishëm. Njehësimin e kohës e bënin sipas ndodhive më të rëndësishme. Ngjarja më e freskët ishte ajo e sunduesit të Jemenit, Ebrehas, i cili e pat mësyer Qaben me qëllim rrënimi. Në ushtrinë e vet kishte edhe elefantë (filë), andaj ata u quajtën ushtria e filit e edhe viti i ngjarjes u quajt viti i filit. Në atë vit, por pas ngjarjes së filit, me gjasë në Prill (12 Rebiul evveli) më 571 u lind Muhammedi, bir i Abdullahut të Abdul Mutalibit. Abdullahu kishte shkuar në rrugë tregtie në Sham dhe duke u kthyer ndalet për të pushuar në Jethrib (Medinë) te dajët e babait, Beni Nexhar dhe aty vdiq e aty u varos. Muhammedi u lind dy muaj pas vdekjes së babait. Nëna e tij Emineja dhe gjyshi kujdeseshin për të. Nuk ka dokument se Emineja i dha gji më shumë se dy ditë. Thuvejbeja, shërbetorja e Ebu Lehebit e ushqente me qumësht gjini deri kur dërgohet në fshat te Halimja binti Ebi Dhuejb Sa'dije, e cila e ushqen nga gjini i vet dhe kujdeset për të. Pas dy vitesh e tutje Halimja ia kthen nënës Emine. Pranë nënës së vet qëndroi edhe tri vite. Kur Muhammedi ishte gjashtë vjeç, se bashku me nënën shkoi në Jethrib te dajët e gjyshit dhe e vizitojnë varrin e bashkëshortit dhe babait Abdullah. Në të kthyer prej Jethribit, në vendin "Ebvaë" Emineja sëmuret dhe vdes, e aty edhe varroset. Gjyshi, Abdul Mutalibi me Ymmi Ejmen shkojnë e marrin Muhammedin dhe e sjellin në Meke. Edhe nja dy vjet ishte nën kujdesin e gjyshit, e kur edhe ai vdes, mbikëqyrjen nda tij e merr xhaxhai Ebu Talibi.*

*Në moshën 14 vjeçare së bashku me axhën shkon në Sham, e në moshën 25 vjeçare martohet me Hadixhen e vejë, e bija e Huvejlidit, e ajo ishte në moshën 40 vjeçare. Në atë bashkëshortësi i patën katër vajza e dy djem.*

*Kur ishte në moshën 35 vjeçare,kurejshitët kishin filluar ta rindërtonin Qaben ngase ishte dëmtuar prej një zjarri si dhe prej një vërshimi. Kur ndërtohet deri te vendi ku duhej vënë Haxheri Esved (guri i zi), për njeriun që do ta vërë gurin në vendin e vet, lind konflikti ndërmjet tyre, sepse ai dhe kabilja e tij do të gëzonte famë, e atë e dëshironte secili. Ashtu të thyer e të përçarë e ndërprenë punën katër ditë deri kur më plaku prej kurejshitëve, Ebu Umeje bin Mugire, xhaxhai i Halid bin Velidit propozoi: Çështjen po ia besojmë njëriut të parë që do të hyjë te Qabeja nëpër derën "Shejbe" (tash Babus selam)! Të gjithë e pëlqyen propozimin dhe po pritnin.Nuk vonoi e hyri Muhammedi,të gjithë u gëzuan dhe thanë: "Ky është më besniku, pajtohemi me vendimin e tij! Muhammedi mendoi pak, e pastaj e shtroi shallin e vet, gurin e vuri në mes e tha: "Prej çdo kabile nga një do ta kapë shallin për një skaj!" E kapën, e ngritën dhe kur u afruan te vendi, Muhammedi e kapi dhe e vuri në vend, dhe e shuajti përçarjen...*

*Jeta në Meke vazhdonte me atë besim politeist, edhe pse aty-këtu kishte hanifë. Muhammedi për çdo vit të muajit Ramazan shkonte në shpellën "Hira", larg njerëzve dhe aty i izoluar thellohej në mendime rreth Krijuesit të përgjithshëm.*

**Periudha e Muhammedit si pejgamber në Meke**

*I kishte mbushur të dyzetat, ishte viti 610, ai ishte në shpellën Hiraë, ishte 27 i muajit Ramazan kur papritmas i lajmërohet meleku Xhibril, ia thotë disa ajete nga fillimi i sures "El Alak"... Pas atij momenti për një kohë nuk i lajmërohet meleku, asaj periudhe i thuhet* **"fetretul vahji"**, *ndërprerje e shpalljes, por më vonë i paraqitet sërish me suren"Muddeththir" dhe prej atij momenti urdhërohet të veprojë sipas udhëzimeve të shpallura.*

*Momentin e parë të fillimit të zbritjes së Kur'anit, e përmendin tri sure të Kur'anit: El Kadr, Ed Duhan dhe El Bekare.*

*Muhammedit i shpallej Kur'ani, ai i thërriste njerëzit në besim të drejtë, i këshillonte për vepra e sjellje të mira, i angazhonte të mësojnë shkrim e lexim dhe të shtojnë diturinë. E para, i beson gruaja e vet Hadixheja, djaloshi i ri i axhës Aliu, shërbëtori Zejd ibn Harithi dhe Ebu Bekri, pari autoritative në Mekë.*

*Mësimet e fesë islame mbaheshin fshehurazi, e për shkollë të parë të mësimeve e kishin zgjedhur shtëpinë e Erkamit pranë kodrës Safa.*

*Numri i myslimanëve shtohej, por detyrat fetare nuk guxonin t'i kryenin haptazi derisa e pranuan fenë islame Hamza dhe Ymeri, atëherë fillojnë t'i kryejnë në grupe dhe haptazi.*

*Edhe pse numri i myslimanëve shtohej dita më ditë, torturat idhujtare ishin për ditë e më të rënda dhe më të padurueshme, andaj një grup myslimanësh prej dhjetë burrave e katër gra ikin dhe shkojnë në Abisini. Ata ishin emigrantët e parë, e më vonë shkojnë edhe 83 burra e 13 gra.*

*Muhammedi dhe myslimanët, të cilët qëndronin në Meke, i përballonin me durim të fortë vuajtjet dhe mundimet, por goditja më e rëndë për Muhammedin ishte vdekja e xhaxhait, Ebu Talib, të cilin e kishte krahun më të fuqishëm për çështjet jashtë shtëpisë, dhe vdekja e bashkëshortes Hadixhe, e cila ishte burim i paqes dhe i qetësisë shpirtërore në familje, e cila vdes menjëherë pas Ebu Talibit. Atij pikëllimi i bashkohet edhe mossuksesi në Taif, banorët e të cilit nuk i pranuan mësimet e Pejgamberit, por Zoti i madhëruar nuk lejoi që Muhammedi të mbetet i dëshpëruar, ia shpreh përkrahjen e vet konkrete, në muajin Rexheb e bart në Kuds dhe e ngrit në Miraxh me çka i jep entuziazëm të fortë për detyrën e mëtejshme. Atë natë bëhen obligim pesë kohët e namazit.*

*Në kohën kur njerëzit vinin për vizitë në Qabe, Muhammedi kontaktonte tri vjet rresht me disa banorë nga Jethribi, të cilët pranojnë fenë islame dhe u ofrojnë përkrahje e strehim myslimanëve që do të shpërnguleshin. Myslimanët shpërngulen në grupe por edhe individualisht.*

**Muhammedi Pejgamber në Medine**

*Në shtator të vitit 622 në muajin Rebiul evvel shpërngulet edhe Pejgamberi. Së pari arrin në fshatin Kuba, aty qëndron katër ditë, e ndërton xhaminë Kuba dhe pas katër ditësh, më 16 Rebiul evvel, ditën e xhumasë niset për në Medinë dhe në familjen Salem bin Avf ndalet dhe e falë xhumanë e parë. Qyteti nuk quhet më Jethrib, por Medinetun Nebij, e tash Medinetul Munevveretu, ngase aty është varri i Pejgamberit.*

*Muhammedi e vazhdon detyrën në Medinë, i shpallej Kur'ani që përveç çështjeve të besimit, parashtron edhe rregulla e dispozita e tjera. Sa ishte në Mekë, si thelb kryesor i udhëzimeve të Kur'anit ishte besimi në një të vetmin Zot, në ditën e kijametit, në shpërblime e ndëshkime, në barazi ndërmjet njerëzve etj., ishin obligim edhe namazi e zeqati, e tash në Medinë radhiten obligime të tjera si Ramazani, Haxhi dhe shumë të tjera. Myslimanët edhe sa ishin në Mekë, kur faleshin ktheheshin kah Xhamia Aksa (xhamia e largët), kah Kudsi që është në Jerusalem, por gjithnjë Qaben e merrnin ndërmjet. Tash janë në Medinë, falen drejt Xhamisë Aksa, por Qabeja u mbetet prapa. Ashtu u falën nja 17 muaj deri kur në muajin Shaban shpallet urdhëri prej Zotit të kthehen drejt Qabes, Kible e përjetshme e myslimanëve.*

*Armiqtë idhujtarë, në bashkëpunim me jehuditë, nuk i lënë të qetë myslimanët as në Medine. Marrëveshjet e nënshkruara me ta nuk i respektonin, dëmtonin kudo qofshin dhe ku kishin mundësi. Myslimanët nuk ishin të lejuar ende të përdornin fuqinë dhe të luftonin kundër armiqve. Më vonë Zoti xh. sh. i lejon ta mbrojnë veten dhe lirinë fetare, e nëse është nevoja edhe të luftojnë.*

*Prej vitit të dytë Hixhrije (vit i shpërnguljes) fillojnë të zhvillohen luftëra të njëpasnjëshme. E para në Bedr, vend nja 150 km larg Medinës. Një vit më vonë në Uhud pranë vetë Medinës. Në vitin e pestë h. lufta e Ahzabit ose e Hendekut, e menjëherë pas saj, ajo Beni Kurejdha dhe Beni Mustalik. Në vitin e gjashtë Pejgamberi me 1400 myslimanë përgatitet të shkojë për vizitë në Qabe, por nuk lejohen dhe në vendin e quajtur "Hudejbi" ndërmjet Mekës dhe Xhidës, detyrohen t'i therin kurbanët dhe të kthehen pa hyrë në Mekë. Aty nën hijën e një lisi të gjithë myslimanët, me përjashtim të njërit, ia dhanë Pejgamberit dorën e betimit se me mall e me shpirt do të mbrojnë bashkësinë islame. Ai betim i myslimanëve dhe ai lis përmenden në Kur'an në suren "El Fet-h', e cila i shpallet Pejgamberit pas marrëveshjes së Hudejbisë dhe e përgëzon për fitore të myslimanëve që do të pasojnë një pas një. Ne atë vit e pranojnë fenë islame Halid bin Velidi dhe Amr bin Asi. Në vitin tjetër myslimanët e vizitojnë Qaben. Në vitin e shtatë h. myslimanët e pushtojnë Hajberin, vendkoncentrim i jehudive. Po në atë vit zhvillohet lufta në Mu'teh me bizantinët.*

*Pasi që idhujtarët e shkelin marrëveshjen e nënshkruar në Hudejbi, Pejgamberi i përgatit myslimanët dhe në vitin e tetë e çlirojnë Mekën pa gjakderdhje, kurse kundërshtarët i falë. Menjëherë pas kësaj zhvillohet lufta e Hynejnit. Pas çlirimit të Mekës fiset arabe njëri pas tjetrit e përqafojnë fenë islame, për çka flet sureja En Nasru. Pejgamberi kthehet në Medine dhe Utab bin Usejdin e cakton udhëheqës të Mekes.*

*Lufta e fundit sa ishte Pejgamberi gjallë ishte ajo në Tebuk në vitin nëntë h. Në atë vit Ebu Bekri i udhëheq haxhinjtë për në Qabe, e pas tij dërgohet Aliu që t'ua kumtojë suren "Tevbe-Beraetun", sipas të cilës shkëputen marrëveshjet me idhujtarë dhe prej atij viti jomyslimanëve u ndalohet hyrja në Mekë dhe vizita e Qabes.*

*Në vitin e dhjetë hixhrije 632, Pejgamberi shkon në kohën e haxhit, e kryen detyrën, i udhëzon myslimanët me ato këshilla të njohura "Hutbetul Vedaa". Derisa ai haxh dhe ajo këshillë ishte e fundit, i thuhet: Haxhi lamtumirës dhe këshilla lamtumirëse. Pejgamberi kthehet në Medinë dhe pas pak kohe kalon në fqinjësi të Zotit Mëshirues në moshën 63 vjeçare ose në moshën 61 vjeçare e disa muaj të këtij kalendari.*

**Organizimi i jetës gjatë kohës së Pejgamberit**

*Muhammedi pranë vete i kishte rreth 42 veta që shkruanin. Përveç shkrimit të Kur'anit, disa kishin detyra të posaçme. Aliu i shkruante kontratat, marrëveshjet, paqen ose luftën me të huajtë. Abdullah bin Erkam u shkruante sunduesve të shteteve dhe i thërriste në fenë islame. Muaviu u shkruante beduinëve arabë. Zybejr bin Avami dhe ibni Salti mbanin evidencën e zeqatit dhe të sadakasë. Bilalli ishte drejtor i pasurisë në depo. Ligjërues ishte Kajs ibni Thabiti, e Hasan bin Thabiti ishte poet i Pejgamberit.*

*Në Medinë për një kohë vepruan ilegalisht hipokritët dhe jehuditë dhe derisa ende nuk iu kishte shpallur ajo pjesë e Kur'anit, e cila i garantoi Muhammedit se jeta e tij nuk ishte në rrezik prej armiqve, ai ishte i përcjellë prej disa shokësh si mbrojtje personale (truproje) e që ishin: Abdullah bin Mes'ud, Sad ibni Vekas, Sad ibni Muadh, Ebu Ejjub Ensari, Xhibil-lete bin Amr i shkonte gjithnjë prapa, e Dah-hak bin Sufjan i rrinte pranë. Ne dispozicion për çdo nevojë ishin: Rebah bin Esved, Enes bin Malik dhe Rebia bin Ka'b. Ymeri ishte mbikëqyrës i tregut në Medinë e Sa'd bin Vekas i atij në Mekë. Sa'di ishte edhe udhëheqës i zbatimit të dispozitave dhe i mbrojtjes e sigurisë. Siraxh Ebu Berde kujdesej për dritë në xhami, e Ymmi Mihxhen e pastronte xhaminë. Pejgamberi Hamzait i pat dhënë ofiqin luan i Zotit, besnik i ymmetit Ebu Ubejdeh bin Xher-rah, e shpatë e Zotit Halid bin Velid.*

**Hulefai rashidinët**

*Pas Pejgamberit udhëheqjen e bashkësisë islame e merr Ebu Bekri, pas tij Ymeri, mandej Othmani dhe më në fund Aliu. Ata të katërt quhen udhëheqës të njëmendët, të vërtetë. Gjatë kohës së sundimit të tyre, i cili zgjati nja 30 vjet, çlirohen: Siria, Palestina, Egjipti, Persia, Avganistani, Azerbejxhani, Jemeni, Emiratet, e më vonë Afrika Veriore dhe Azia Lindore deri në Buhara, Samarkand, Tashkend etj.*

# *FJALA E PËRKTHYESIT*

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit të përgjithshëm, Mëshirëbërësit!*

*Falënderoj Zotin e Madhëruar, i cili robin e vet Muhammedin, birin e Abdullahut e zgjodhi dhe e caktoi të dërguar për mbarë botën dhe për tërë kohën derisa të ekzistojë jeta në planetin tonë, e Kur'anin ia shpalli udhërrëfyes e dritë për njerëzit!*

*O Zot! Dhuroja mëshirën tënde Muhammedit, familjes së tij të pastër e të ndershme, shokëve të tij as-habëve dhe të gjithë atyre pas, të cilët u përpoqën dhe përpiqen të udhëzojnë njerëzit në rrugën e drejtë, në rrugën e lumturisë e të shpëtimit!*

*Njeriut, krijesës së pajisur me të menduar, i madhi Zot i ndihmoi ta gjejë rrugën e vërtetë, duke ia lënë në disponim dy libra të hapura: gjithësinë, ekzistencën me të gjitha dukuritë dhe fenomenet e saj, e cila edhe pse nuk i flet, ia tërheq vëmendjen për kundrim dhe, për studiuesit në hollësi të krijesave të Zotit, duke filluar prej mineraleve, bimëve, gjallesave e deri te njeriu, Zoti xh. sh. ka thënë se ata dijetarë ia njohin fuqinë dhe mjeshtërinë e Tij të përsosur, andaj vetëm ata me vetëdije i përulen Allahut (Fatir: 27-28); ndërsa libri i dytë është ai që i flet dhe e udhëzon, pra është fjala e Zotit, është Kur'ani.*

*Për hollësitë e domethënieve të fjalës së Zotit të shprehur në shpallje, Ai na udhëzoi t'u drejtohemi dijetarëve, studiuesve të tyre e na tha: "Nëse nuk dini, pyetni njohësit e shpalljes!" (Nahl: 43).*

*Duke ditur se shpallja e Zotit, Kur'ani me përmbajtjen e domethënieve është det i mbushur me xhevahirë, dijetarët më të famshëm u zhytën në thellësitë e tij dhe u përpoqën të nxjerrin stoli të çmuara, të nxjerrin ato kuptime të arta, të cilat gjenden në thellësinë e tij, të zbulojnë ato mrekulli të fshehura dhe të përfitojnë njohuri të reja, andaj edhe shkruan e botuan komente (tefsire) shumë të gjera rreth domethënieve të tij. Mirëpo, edhe pas përpjekjeve të tyre, u vërtetua se Kur'ani mbeti me plot dituri e njohuri të pazbuluara, pse kohë pas kohe, e fal të arriturave mendore, ai prezenton aso mrekulli dhe aso kuptime të reja, të cilat përveç që habisin mendjet e njerëzve, ato edhe vërtetojnë se Kur'ani është thesar kuptimesh shumë të çmuara dhe kurrë të pashfrytëzuara deri në fund.*

*Kjo begati e pashterur e domethënieve të Kur'anit, tërhoqi vëmendjen e dijetarëve, të cilët vazhdimisht u thelluan në studimin e tyre, por gjithnjë duke u ruajtur që të mos fundosen e të përmbyten, pse, kush është ai që me aftësinë e vet të mund të arrijë t'i kuptojë në tërësi thëniet e Zotit, të njohë hollësitë dhe mrekullitë e tyre, e të mendojë se ka arritur ndonjë shkallë të lartë në njohuri!?*

*Edhe unë, i shtyrë nga përshtypjet e domethënieve, të cilat i kuptova aq sa munda duke lexuar Kur'anin, iu përvesha një pune shumë delikate, përkthimit dhe shpjegimit të domethënieve të tij, por i mbështetur në ndihmën e Zotit, e cila nuk mungon nëse qëllimi është i sinqertë dhe i bindur se mëshira e Tij është më e madhe se çfarëdo gabimi në punë.*

*Dëshiroj që lexuesve të ndershëm në fillim t'ua bëj me dije se ky përkthim nuk mund të konsiderohet si ndonjë përmbledhje, e cila ka përfshirë kuptimin e tij plotësisht dhe as që mund ta parashtrojë qëllimin e tij ashtu si është në origjinal. Kjo nga arsyeja e Kur'anit, fjalës së Zotit, e cila mposhti të gjitha konkurrencat, kur përkthehet në ndonjë gjuhë tjetër, është e pamundur t'i ruhet estetika gjuhësore e kuptimore, sepse përkthimi ia humb të shumtën e rasteve stolinë e mjeshtërisë dhe të bukurisë së trajtës.*

*Jam përpjekur t'i përmbahem saktësisht origjinalit në gjuhën arabe, si në përkthimin e Kur'anit, ashtu edhe në komentime dhe që të jemë sa më besnik ndaj realitetit. Jam i vetëdijshëm se kam përgjegjësi para Zotit dhe para lexuesve, por dëshira që edhe lexuesit e gjuhës shqipe ta kenë pranë vete një përkthim me komentime në gjuhën tonë, mbizotëroi frikën e përgjegjësisë, andaj me qëllim që masës besimtare t'ia ofroj një dritë së paku sa të qirit për rrugën e tyre të lumtur, bëra një përkthim me një koment të shkurtër, ashtu që lexuesit të mund ta kuptojnë sa më lehtë, sepse njerëzit i ka detyruar kjo jetë e kësaj bote që të përpiqen e të angazhohen ditë e natë për sigurimin e mjeteve për gjallërim e për jetë, duke mos pasur kohë të thellohen në studime të gjera të Kur'anit.*

*Duke i ikur ndonjë komentimi më të gjerë e më voluminoz, jam përpjekur që pjesën e përkthyer ta përmbledh me përmbajtjen e saj më të rëndësishme në pika të shkurtra, megjithqë një komentim më i gjerë do të ishte i mirëseardhur për shumë lexues, të cilët nuk kanë mundësi të lexojnë komente të gjera në gjuhën arabe. Ekziston shpresa se një punë të tillë do ta bëjë gjenerata e re.*

*Në fillim të çdo sureje në titull kam shënuar emrin e saj origjinal, mandej numrin rendor dhe rendin e saj sipas shpalljes.*

*Para fillimit të përkthimit të çdo sureje kam shënuar një përmbledhje rreth përmbajtjës së saj, e në fund të asaj pasqyre arsyetimin e emërtimit të saj me atë emër.*

*Kohë pas kohe, e sipas tematikës së një numri të ajeteve kam shënuar një koment jo aq të gjerë, por sipas burimeve më të besueshme e tradicionale, e posaçërisht kur është fjala për shkakun dhe motivin e shpalljes së ndonjë pjese të Kur'anit* ***(sebebi nuzulë).***

*Komentin e përshkon më tepër fryma e besimit, po aty këtu ka shënime nga lëmi i sheriatit islam(ligjshmëri islame),nga lëmi i historisë islame,e etikës,por të gjitha këto janë dhënë në pika të shkurtra.*

*Para fillimit të përkthimit kam dhënë një "Vështrim rreth Kur'anit dhe në fund një "Shënim historik", në mënyrë që lexuesit të njihen deri diku se ç'kanë para vete për të lexuar.*

*Për fjalë më pak të njohura ndër lexues, të cilat i kam shënuar si në origjinal, kam dhënë shpjegime aty ku është përdorë ajo, andaj, nuk e pashë të udhës e as të nevojshme që për fjalët e tilla të jap një indeks të veçant.*

*Literaturë për domethënien e vet tekstit të Kur'anit, për koment dhe për përmbajtjën e çdo sureje kam shfrytëzuar:*

- *"Safvetu et tefasirë" nga Muhamed Ali Sabunij,*
- *"Fet-hul bejanë fi mekasidil Kur'an" nga Muhamed Hasan Hanë,*
- *"Mus-hafi Mufesser" nga Ferid Vuxhdiu,*
- *"Kamusun Kur'anijun" nga Hasan Muhamed Musa.*

*Ndonjëherë kam shfrytëzuar edhe komentin e Fahru Rraziut, të Ibni Kethirit etj.*

*Për të metat dhe lëshimet, kërkoj faljen e Allahut xh.sh., e shpresoj se edhe lexuesit do më bashkohen në këtë lutje!*

*Prishtinë, 28 prill 1987*

# تعريف بهذا المصحف الشريف

**كُتِب هذا المصحفُ وضُبط** على مايوافق روايةَ حفص بن سليمان ابن المغيرة الأسَدىّ الكُوفىّ لقراءة عاصم بن أبى النَّجود الكوفىّ التابعىّ عن أبى عبدالرحمن عبدالله بن حَبيب السُّلمىّ عن عثمانَ بن عفَّان وعلىّ بن أبى طالب وزيد بن ثابت وأُبَىّ بن كَعْب عن النبىِّ صلى الله عليه وسلم .

وأُخِذَ هجاؤه مما رواه علماء الرسم عن المصاحف التى بعث بها الخليفة الراشد عثمان بن عفَّان رضى الله عنه إلى البصرة والكوفة والشام ومكة ، والمصحف الذى جعله لأهل المدينة ، والمصحف الذى اختص به نفسه ، وعن المصاحف المنتسخة منها . وقد روعى فى ذلك مانقله الشيخان أبو عمرو الدانى وأبوداود سليمان بن نجاح مع ترجيح الثانى عند الاختلاف .

هذا وكل حرف من حروف هذا المصحف موافق لنظيره فى المصاحف العثمانية الستة السابق ذكرها .

وأُخِذَت طريقةُ ضبطه مما قرره علماء الضبط على حسب ماورد فى كتاب «الطراز على ضبط الخراز» للإمام التَّنَسِىّ مع الأخذ بعلامات الخليل بن أحمد وأتباعه من المشارقة ، بدلا من علامات الأندلسيّين والمغاربة .

واتُّبِعَتْ فى عد آياته طريقة الكوفيين عن أبى عبدالرحمن عبدالله ابن حبيب السُّلمِىِّ عن على بن أبى طالب رضى الله عنه على حسب ماورد فى كتاب «ناظمة الزُّهر» للإمام الشاطبىّ ، وغيرها من الكتب المدوّنة فى علم الفواصل ، وآى القرءان على طريقتهم ٦٢٣٦ آية .

وأُخِذَ بيانُ أوائل أجزائه الثلاثين وأحزابه الستين وأرباعها من كتاب «غيث النفع» للعلامة السَّفَاقُسِىِّ . و «ناظمة الزهر» للإمام الشاطبىِّ وشرحها . و « تحقيق البيان » للشيخ محمد المتولى ، و «إرشاد القراء والكاتبين» ، لأبى عيد رضوان المخلِّلاتى .

وأُخِذَ بيانُ مكّيّه ومدنيّه فى الجدول الملحق بآخر المصحف ، من «كتاب أبى القاسم عمر بن محمد بن عبد الكافى» و «كتب القراءات والتفسير» على خلاف فى بعضها .

وأُخِذَ بيان وقوفه وعلاماتها مما قررته اللجنة فى جلساتها التى عقدتها لتحديد هذه الوقوف على حسب مااقتضته المعانى التى ظهرت لها مسترشدة فى ذلك بأقوال الأئمة من المفسرين وعلماء الوقف والابتداء .

وأُخِذَ بيان السجدات ومواضعها من كتب الفقه والحديث على خلاف فى خمس منها لم نشر إليه فى هامش المصحف وهى السجدة الثانية بسورة الحج والسجدات الواردة فى السور الآتية : صٓ والنجم والانشقاق والعلق .

وأخِذَ بيانُ مواضع السكتات عند حفص من «الشاطبية» وشراحها وتعرف كيفيتها بالتلقى من أفواه المشايخ .

## ﴿اصطلاحات الضبط﴾

**وَضْع الصِّفْر المستدير** (ە) فوق حرفِ عِلَّة يدل على زيادة ذلك الحرف فلا يُنْطقُ به فى الوصل ولا فى الوقف ، نحو : **يَتْلُوا۟ صُحُفًا** . أُو۟لَـٰٓئِكَ . مِن نَّبَإِى۟ ٱلْمُرْسَلِينَ . بَنَيْنَـٰهَا بِأَيْي۟دٍ .

**ووضْع الصِّفر المستطيل القائم** ( ە ) فوق ألِف بعدها متحرّك يدلُّ على زيادتها وصلا لاوقفا ، نحو : أَنَا۠ خَيْرٌ مِّنْهُ . لَّـٰكِنَّا۠ هُوَ ٱللَّهُ رَبِّى . وأهملت الألف التى بعدها ساكن ، نحو : أَنَا ٱلنَّذِيرُ. من وضع الصفر المستطيل فوقها وإن كان حكمها مثل التى بعدها متحرك فى أنها تسقط وصلا وتثبت وقفا لعدم توهم ثبوتها وصلا .

**ووضع رأس خاء صغيرة** (بدون نقطة) ( ح ) فوق أى حرف يدُلُّ على سكون ذلك الحرف وعلى أنه مُظْهَر بحيث يقْرَعه اللسانُ ، نحو : مِنْ خَيْرٍ . وَيَنْـَٔوْنَ عَنْهُ . قَدْ سَمِعَ . أَوَعَظْتَ . وَخُضْتُمْ .

**وتعريَة الحرف** من علامة السكون مع تشديد الحرفِ التالى يدُلُّ على إدغام الأوَّل فى الثانى إدغاماً كاملًا ، نحو : أُجِيبَت دَّعْوَتُكُمَا . يَلْهَث ذَّٰلِكَ . وَقَالَت طَّآئِفَةٌ . وَمَن يُكْرِههُّنَّ .

وكذا قوله تعالى « أَلَمْ نَخْلُقكُّم » على أرجح الوجهين فيه .

**وتعريته مع عدم تشديد التالى** يدُلُّ على إدغام الأول فى الثانى إدغاما ناقصا نحو مَن يَقُولُ .مِن وَالٍ .فَرَّطتُمۡ . بَسَطتَ . أو إخفائه عنده فلا هو مظهر حتى يقرعه اللسان ولا هو مُدْغَم حتى يقلب من جنس تاليه نحو : مِن تَحۡتِهَا . مِن ثَمَرَةٍ . إِنَّ رَبَّهُم بِهِمۡ .

**ووضـعُ ميـم صغـيرة** (م) بدَلَ الحركـة الثانيـة من المنوَّن أو فوقَ النون الساكنة بدَلَ السكون مع عدم تشديـد البـاء التالية يدُلُّ على قلب التنوين أو النـون ميمـاً ، نحو : عَلِيمُۢ بِذَاتِ ٱلصُّدُورِ . جَزَآءَۢ بِمَا كَانُواْ . مُّنۢبَثًّا .

**وتركيب الحركتين** : (ضمتين أو فتحتين أو كسرتين) هكـذا : ـٌ ـً ـٍ يدُلُّ على إظهار التنويـن ،نحو :سَمِيعٌ عَلِيمٌ .وَلَا شَرَابًا إِلَّا . وَلِكُلِّ قَوۡمٍ هَادٍ .

**وتتابُعُهما هكذا** ـٌ ـً ـٍ مع تشديد التالى يدُلُّ على الإدغـــام الكامـل نحـــو : خُشُبٌ مُّسَنَّدَةٌ . غَفُورًا رَّحِيمًا . وُجُوهٌ يَوۡمَئِذٍ نَّاعِمَةٌ .

**وتـتابُعـهمـا مع عدم التشديـــد** يدُلُّ على الإدغام الناقص نحو: وُجُوهٌ يَوۡمَئِذٍ .رَحِيمٌ وَدُودٌ . أو الإخفاء ، نحو :بِشِهَابٌ ثَاقِبٌ . سِرَاعًا ذَٰلِكَ . بِأَيۡدِي سَفَرَةٍ كِرَامٍ . فتركيب الحركتين بمنزلة وضع السكون على الحرف . وتتابعهما بمنزلة تَعْريته عنه .

**والحروفُ الصغيرة** تدل على أعيـــان الحروف المتروكـــــة فى

المصاحف العُثْمانية مع وجوب النطق بها ، نحو : ذَٰلِكَ ٱلْكِتَٰبُ . يَلْوُۥنَ أَلْسِنَتَهُم . إِنَّ وَلِۦِّىَ ٱللَّهُ . إِۦلَٰفِهِمْ رِحْلَةَ ٱلشِّتَآءِ . وَكَذَٰلِكَ نُۨجِى ٱلْمُؤْمِنِينَ .

**وكان علماء الضبط** يلحقون هذه الأحرف حمراء بقدر حروف الكتابة الأصلية ولكن تعسَّر ذلك فى المطابع فاكتفى بتصغيرها فى الدلالة على المقصود .

**وإذا كان الحرف المتروك** له بدلٌ فى الكتابة الأصلية عُوِّل فى النطق على الحرف الملْحَق لا على البدل ، نحو : ٱلصَّلَوٰةَ . ٱلرِّبَوٰاْ . ٱلتَّوْرَىٰةِ . ونحو : وَٱللَّهُ يَقْبِضُ وَيَبْصُۜطُ . فِى ٱلْخَلْقِ بَصْۜطَةً . فإن وضعت السين تحت الصاد دلَّ على أن النُّطق بالصاد أشهر وذلك فى لفظ : ٱلْمُصَۣيْطِرُونَ .

**ووضع هذه العلامة** ( ~ ) فوق الحرف يدل على لزوم مدّه مدّا زائدا على المدّ الأصلى الطبيعى ، نحو : الٓمٓ . ٱلطَّآمَّةُ . قُرُوٓءٍ . سِىٓءَ بِهِمْ . شُفَعَٰٓؤُاْ . تَأْوِيلَهُۥٓ إِلَّا ٱللَّهُ . لَا يَسْتَحْىِۦٓ أَن يَضْرِبَ . بِمَآ أُنزِلَ . على تفصيل يعلم من فنّ التجويد . ولا تستعمل هذه العلامة للدلالة على ألف محذوفة بعد ألف مكتوبة مثل آمنوا كما وُضع غلطا فى كثير من المصاحف بل تكتب ءامنوا بهمزة وألف بعدها .

**والدائرة المحلاة** التى فى جوفها رقم تدل بهيئتها على انتهاء

الآية وبرقمها على عدد تلك الآية فى السورة ، نحو : إِنَّآ أَعْطَيْنَٰكَ ٱلْكَوْثَرَ ﴿١﴾ فَصَلِّ لِرَبِّكَ وَٱنْحَرْ ﴿٢﴾ إِنَّ شَانِئَكَ هُوَ ٱلْأَبْتَرُ ﴿٣﴾ ولا يجوز وضعها قبل الآية ألبتة فلذلك لا توجد فى أوائل السُّوَر ، وتُوجد دائما فى أواخرها .

**وتدل هذه العلامة** ( ۞ ) على بداية الأجزاء والأحزاب وأنصافها وأرباعها .

**ووضعُ خطٍّ أُفقيٍّ** فوق كلمة يدل على مُوجب السَّجدة .

**ووضع هذه العلامة** ( ۩ ) بعد كلمة يدل على موضع السجدة نحو: وَلِلَّهِ يَسْجُدُ مَا فِى ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَمَا فِى ٱلْأَرْضِ مِن دَآبَّةٍ وَٱلْمَلَٰٓئِكَةُ وَهُمْ لَا يَسْتَكْبِرُونَ ﴿٤٩﴾ يَخَافُونَ رَبَّهُم مِّن فَوْقِهِمْ وَيَفْعَلُونَ مَا يُؤْمَرُونَ ۩ ﴿٥٠﴾ .

**ووضع النقطة الخالية الوسط** المُعَيَّنة الشكل ( ◊ ) تحت الراء فى قوله تعالى : بِسْمِ ٱللَّهِ مَجْرٜىٰهَا . يدل على إمالة الفتحة إلى الكسرة ، وإمالة الألف إلى الياء . وكان النُّقَّاط يضعونها دائرة حمراء فلما تعسر ذلك فى المطابع عُدِل إلى الشكل المُعَيَّن .

**ووضعُ النقطة المذكورة** فوق آخر الميم قُبَيْل النون المشدّدة من قوله تعالى : مَا لَكَ لَا تَأْمَ۫نَّا عَلَىٰ يُوسُفَ . يَدُل على الإشمام (وهو ضم الشفتين) كمن يريد النطق بضمة إشارة إلى أن الحركة المحذوفة ضمة (من غير أن يظهر لذلك أثر فى النطق) .

**ووضـع نقطة مدوّرة مسدودة الوســط ( • )فــوق الهمـــزة** الثانية من قوله تعالى : ءَاْعْجَمِىٌّ وَعَرَبِىٌّ . يدل على تسهيلها بينَ بينَ أى بين الهمزة والألف .

**ووضع حرف السين فوق الحرف الأخير فى بعض الكلمــات** يدل على السكت على ذلك الحرف فى حال وصله بما بعـده سكتة يسيرة من غير تنفس .

وورد عن حفص عن عاصــم السكت بلاخلاف من طريــق الشاطبيـة علــى ألـف ﴿ عِوَجَاۜ ﴾ بســورة الكهــف ، وألـــف ﴿ مَّرْقَدِنَاۜ ﴾ بســورة يٰسٓ ،ونـون ﴿ مَنْۜ رَاقٍ ﴾ بسـورة القيامــة ، ولام ﴿ بَلْۜ رَانَ ﴾ بسـورة المطفـفين .

ويجوز له فى هاء ﴿ مَالِيَهْۜ ﴾ بسـورة الحاقة وجـهان : أحدهما : إظهارهـا مع السكت ، وثانيهمـا : إدغامهـا فى الهاء التى بعدها فى لفظ ﴿هَلَكَ﴾ .

وقـد ضبـط هذا الموضع على وجـه الإظهـار مع السكت ، لأنـه هو الأرجح ، وذلك بوضع علامة السكون على الهاء الأولى ، مع تجريد الهاء الثانية من علامة التشديد للدلالة على الإظهار ، ووضع حرف السين على هاء ﴿ مَالِيَهْۜ ﴾ للدلالة على السكت عليها سكتة يسيرة بدون تنفس ، لأن الإظهار لايتحقق وصلا إلا بالسكت .

وإلحاق واو صغيرة بعـد هاء ضمير المفـرد الغـائب إذا كانت مضمومـة يدل على صلـة هذه الهاء بواو لفظيـة فى حال الـوصل . وإلحاق ياء صغيرة

مردودة إلى خلف بعد هاء الضمير المذكور إذا كانت مكسورة يدل على صلتها بياء لفظية فى حال الوصل أيضا .

وتكون هذه الصلة بنوعيها من قبيل المد الطبيعى إذا لم يكن بعدها همز ، فتمد بمقدار حركتين : نحو قوله تعالى ﴿ إِنَّ رَبَّهُۥ كَانَ بِهِۦ بَصِيرًا ﴾

وتكون من قبيل المد المنفصل إذاكان بعدها همز ، فتوضع عليها علامة المد ، وتمد بمقدار أربع حركات أوخمس نحو قوله تعالى :﴿ وَأَمْرُهُۥٓ إِلَى ٱللَّهِ ﴾ ، وقوله جل وعلا :

﴿ وَٱلَّذِينَ يَصِلُونَ مَآ أَمَرَ ٱللَّهُ بِهِۦٓ أَن يُوصَلَ ﴾ .

والقاعدة أن حفصا عن عاصم يصل كل هاء ضمير للمفرد الغائب بواو لفظية إذا كانت مضمومة ، وياء لفظية إذا كانت مكسورة بشرط أن يتحرك ماقبل هذه الهاء ومابعدها ، وقد استثنى من ذلك مايأتى :

(١) – الهاء من لفظ ﴿ يَرْضَهُ ﴾ فى سورة الزمر . فإن حفصا ضمها بدون صلة .

(٢) – الهاء من لفظ ﴿ أَرْجِهْ ﴾ فى سورتى الأعراف والشعراء فإنه سكنها .

(٣) – الهاء من لفظ ﴿ فَأَلْقِهْ ﴾ فى سورة النمل ، فإنه سكنها أيضا.

وإذا سكن ماقبل هاء الضمير المذكورة ، وتحرك مابعدها فإنه لايصلها إلا فى لفظ ﴿ فِيهِۦ ﴾ فى قوله تعالى :

﴿ وَيَخْلُدْ فِيهِۦ مُهَانًا ﴾ فى سورة الفرقان .

أما إذا سكن مابعد هذه الهاء سواء أكان ماقبلها متحركا أم ساكنا

فإن الهاء لاتوصل مطلقا ، لئلا يجتمع ساكنان .

نحو قوله تعالى : ﴿ لَهُ ٱلْمُلْكُ ﴾ ، ﴿ وَءَاتَيْنَـٰهُ ٱلْإِنجِيلَ ﴾ ﴿ فَأَنزَلْنَا بِهِ ٱلْمَآءَ ﴾ ، ﴿ إِلَيْهِ ٱلْمَصِيرُ ﴾ .

**تنبيهات :**

(١) – فى سورة الروم ورد لفظ ﴿ ضَعْفٍ ﴾ مجرورا فى موضعين ومنصوبا فى موضع واحد .

وذلك فى قوله تعالى : ﴿ ٱللَّهُ ٱلَّذِى خَلَقَكُم مِّن ضَعْفٍ ثُمَّ جَعَلَ مِنۢ بَعْدِ ضَعْفٍ قُوَّةً ثُمَّ جَعَلَ مِنۢ بَعْدِ قُوَّةٍ ضَعْفًا وَشَيْبَةً ﴾

ويجوز لحفص فى هذه المواضع الثلاثة وجهان : أحدهما : فتح الضاد ، وثانيهما : ضمها .

والوجهان مقروء بهما ، والفتح مقدم فى الأداء .

(٢) – فى لفظ ﴿ ءَاتَىٰنِۦَ ﴾ فى سورة النمل وجهان لحفص وقفا .

أحدهما إثبات الياء ساكنة ، وثانيهما : حذفها ، مع الوقف على النون .

أما فى حال الوصل فتثبت الياء مفتوحة .

(٣) – وفى لفظ ﴿ سَلَـٰسِلَا۟ ﴾ فى سورة الإنسان وجهان أيضا وقفا .

أحدهما : إثبات الألف الأخيرة ، وثانيهما : حذفها ، مع الوقف على اللام ساكنة .

أما فى حال الوصل فتحذف الألف .

وهـذه الأوجـه التـى تقـدمت لحفص عن عاصم ذكرها الإمـــام الشاطبى فى نظمه المسمى « حرز الأمانى ووجه التهانى ».

هذا ، والمواضع التى تختلف فيها الطرق ضُبطت لحفصٍ بمايوافق طريق النظم المذكور .

## ﴿ علامات الوقف ﴾

مـ علامة الوقف اللازم ، نحو : إِنَّمَا يَسْتَجِيبُ ٱلَّذِينَ يَسْمَعُونَ ۘ وَٱلْمَوْتَىٰ يَبْعَثُهُمُ ٱللَّهُ .

لا علامةُ الوقف الممنوع ، نحو : ٱلَّذِينَ تَتَوَفَّىٰهُمُ ٱلْمَلَٰٓئِكَةُ طَيِّبِينَ ۙ يَقُولُونَ سَلَٰمٌ عَلَيْكُمُ ٱدْخُلُوا۟ ٱلْجَنَّةَ .

ج علامة الوقف الجائز جوازا مستوى الطَّرفين ، نحو : نَّحْنُ نَقُصُّ عَلَيْكَ نَبَأَهُم بِٱلْحَقِّ ۚ إِنَّهُمْ فِتْيَةٌ ءَامَنُوا۟ بِرَبِّهِمْ .

صلى علامة الوقف الجائز مع كون الوصل أوْلى ، نحو : وَإِن يَمْسَسْكَ ٱللَّهُ بِضُرٍّ فَلَا كَاشِفَ لَهُۥٓ إِلَّا هُوَ ۖ وَإِن يَمْسَسْكَ بِخَيْرٍ فَهُوَ عَلَىٰ كُلِّ شَىْءٍ قَدِيرٌ .

قلى علامة الوقف الجائز مع كون الوقف أوْلَى ، نحو: قُل رَّبِّىٓ أَعْلَمُ بِعِدَّتِهِم مَّا يَعْلَمُهُمْ إِلَّا قَلِيلٌ ۗ فَلَا تُمَارِ فِيهِمْ .

∴ ∴ علامة تعانُق الوقف بحيث إذا وُقِف على أحـد الموضعين لا يصح الوقف على الآخر ، نحو : ذَٰلِكَ ٱلْكِتَٰبُ لَا رَيْبَ ۛ فِيهِ ۛ هُدًى لِّلْمُتَّقِينَ .

# ﴿ فهرس بأسماء السور وبيان المكي والمدني منها ﴾

إِنَّ وِزَارَةَ الشُّؤُونِ الإِسْلَامِيَّةِ وَالأَوْقَافِ وَالدَّعْوَةِ وَالإِرْشَادِ

فِي المَمْلَكَةِ العَرَبِيَّةِ السُّعُودِيَّةِ

المُشْرِفَةَ عَلَى مُجَمَّعِ المَلِكِ فَهْدٍ

لِطِبَاعَةِ المُصْحَفِ الشَّرِيفِ فِي المَدِينَةِ المُنَوَّرَةِ

إِذْ يَسُرُّهَا أَنْ يُصْدِرَ المُجَمَّعُ هَٰذِهِ الطَّبْعَةَ مِنَ القُرْآنِ الكَرِيمِ

وَتَرْجَمَةَ مَعَانِيهِ إِلَى اللُّغَةِ الأَلْبَانِيَّةِ

تَسْأَلُ اللهَ أَنْ يَنْفَعَ بِهِ عُمُومَ المُسْلِمِينَ

وَأَنْ يَجْزِيَ

خَادِمَ الحَرَمَيْنِ الشَّرِيفَيْنِ المَلِكَ فَهْدَ بْنَ عَبْدِ العَزِيزِ آلَ سُعُودٍ

أَحْسَنَ الجَزَاءِ عَلَى جُهُودِهِ العَظِيمَةِ فِي نَشْرِ كِتَابِ اللهِ الكَرِيمِ

وَاللهُ وَلِيُّ التَّوْفِيقِ

---

Ministria për Çështje ISLAME TË Vakfit, THirjes dhe Udhëzimeve në ARABIN SAUDITE që mbanë nën kontrollë, "Kompleksin E MBRETIT FEHD për botimin e KUR'ANIT NË MEDINE" I lejonë Kompleksit botiminë e KUR'ANIT FISNIKË me Përkthim dhe Komentim NË GJUHËN SHQIPE.

LUSIM ALLAHUN E MADHËRUAR që nga KY botimë të kenë dobi të gjithë Besimtarët Muslimanë dhe të e shpërblenë SHËRBYESINE E DY HAREMEVE MBRETIN FEHD BIN ABDUL-AZIZË AL SAUD me më të Mirinë SHpërblimë, për perpjekjet e mëdha në shpërdnarjen E LIBRIT FISNIK TË ALLAHUT. XH.SH.

ALLAHU ËSHTË UDHËZUESI MË I MIRË.






ص.ب ٦٢٦٢ - المدينة المنورة
المملكة العربية السعودية




Me ndihmën e ALLAHUT dhe pëlqimin e TIJ, u shtyp KY KUR'AN I NDERSHËM dhe Përkthimi i tij me Komentim, në Kompleksin e MBRETIT FEHD, per shtypjen e KUR'ANIT TË NDERSHEM NE MEDINE. Nën Kontrollin e Ministrisë për Çështje ISLAME te Vakfit, THirjes dhe Udhëzimeve, NË ARABINË SAUDITE, në Vitin 1415 të Hixhretit.






٥٦


( ٠١ ) ( ٥ ) ( ١٤ د – ٤٠٠٠ )

